# Fjala e redaktorit

Blogu virtual, tashmë i njohur për mijëra lexues të tij, Floart Press, i formuar dhe i drejtuar tash e sa vite nga poeti dhe shkrimtari, autori i shumë romaneve e veprave poetike, Flori Bruqi, po luan rolin e tij, e të një rëndësie të veçantë, në shumë fusha të krijimtarisë dhe ato infomimi, por jo vetëm kaq. Në këtë ëebfaqe mund të lexohen shumë e më shumë tema, shkrime e prezentime fushash dhe autorësh të ndryshëm, por që në këtë drejtim kanë një interes, jo vetëm për lexuesin e kategorisë më të thjeshtë, që aty "hyn" për "vizitë" informative. Pikërisht në këtë blog, janë botuar mjaft shkrime, jo vetëm letrare e poetike, por edhe mjaft shkrime me tematikë nga historiografia shqiptare, me tematikë nga gjuhësia shqiptare, me tematike nga letërsia shqiptare dhe ajo botërore, janë prezentuar mjaft personalitete të jetës sonë publicistike e letrare, janë botuar shumë poetë të zgjedhur nga hapësira gjithështiptare, prej nga vijnë akëcilët prej autorëve që veprojnë e krijojnë në ato hapësira jetësore gjithëkombëtare. Por, në këtë Blog virtual, ka pasur edhe mjaft tema me natyrë debati, reagime, shumëherë polemika të natyrave të ndryshme e për çështje të ndryshme etj, që pikërisht me këtë polarizim dhe me këtë natyrë paraqitjeje, këtë blog virtual, e ka bërë më të vizitueshëm dhe më të lexueshëm nga mijëra lexues në ditë. Nisur nga ky diversitet temash e preokupimesh krijuese të paraqitjeve, në të shumtën është paraqitur mendimi, sipas drejtuesit të saj, që të akumulohet një lëndë, kuptohet e zgjedhur dhe e sistemuar, që të botohet si libër, duke pasur kështu një rëndësi tjetër për një lexues tjetër, duke i dhënë kështu kënaqësinë estetike dhe mundësinë edhe një tjetër kategorie lexuesish, që të kenë mundësi t'iu qasen këtyre shkrimeve dhe temave, interesante dhe të nevojshme për lexim edhe për lexuesin e librit. Nga kjo doli libri i parë i këtij lloji, i shkrimtarit dhe publicistit të mirënjohur, Flori Bruqit, vepra me titull: "Guxim shqiptar", që zgjoi interesimin e duhur tek lexuesi ynë, jo vetëm në Kosovë, ku u botua dhe u promovua kjo vepër e autorit, por edhe më gjerë. Poashtu pas një pune të kujdesshme dhe sistematike të Bruqit, vjen edhe vepra e dytë, me titull:"Olimpi shqiptar", gjithashtu një vepër me interes, për lëndën e saj të pasur, jo vetëm poetike e letrare, por edhe publicistike dhe për shumë tema dhe shkrime të një tematike fushash të ndryshme. Kështu pason edhe libri i tretë, e që tashmë e kemi në dorë, me titull"Triumf shqiptar". Mbase kjo sintagmë e emrit shqiptar, është një simbiozë, që i lidhë të tri këto vepra, por duke i krijuar jo vetëm si një ndërlidhje të brendshme përkah tematika dhe gama e natyrës së

shkrimeve në mes vete, por edhe si një trilogji, do të thoshim, të një tërësie të nivelit shkrimor, sipas shijes, vrojtimit dhe sistemimit të autorit Bruqi. Libri më i ri, “Triumf shqiptar”, i autorit Bruqi, sjell gjithashtu një konglomerat temash e shkrimesh, sikur janë edhe të ndara në disa kapituj programatik, do të thoshim, që nga temat me përmbajtje historike, e ku zënë vend ato me temë nga historiografia shqiptare, e që ndër këto shquhen edhe ato për autoktoninë tonë, sikur janë p.sh “Shqiptarët dhe Ballkani”, apo “Ardhacakët sllavë, armiq të përbetuar të kombit tonë”apo “Përpjekjet sllave për shfarosjen e shqiptarëve”, pastaj ato për prejadhjen e shqiptarëve në këto hapësira, si “Etnogjeneza e shqiptarëve nga ilirët”, pra me përmbajtje shkencore, dhe të autorëve të mirënjohur botëror,apo edhe mjaft tema të tjera të kësaj natyre, si p.sh “Pashallaku i Beogradit gjatë sundimit osman”,që sjell mjaft të dhëna dhe fakte historiografike për krijimin e shtetit serb që në viti 1800 e tutje, duke argumentuar se serbët kanë ndjekur një politikë tejet agresive dhe ekspancioniste ndaj racave tjera në Ballkan, për t’i asimiluar, sidomos ndaj shqiptarëve, e që janë në hapësirat e veta autoktone prej shekujsh. Ky shkrim të kthen të historia jonë e hershme, sa tragjike por edhe sa e dhimbshme, duke mbetur në kujtesë për atë hapësirë të etnisë shqiptare, pra Sanxhaku i Nishit, vetëm toponimet e vendbanimeve shqiptare. Sidomos ky shkrim me karakter studimor, sjell mjaft të dhëna për krimet dhe tmerret serbe ndaj shqiptarëve autoktonë që nga Sanxhaku i Nishit, deri ku shtriheshin shqiptarët në trojet e tyre etnike. Disa shkrime në këtë kapitull shkojnë edhe më larg, që në lashtësinë ilire, duke sjellë fakte të tjera nga shtrirja dhe jeta e ilirëve në hapësirat ballkanike, siç është shkrimi me titull, ”Emrat ilirë të vendeve e të lumenjve në Serbi”. Janë edhe mjaft shkrime të tjera, që përbëjnë lëndën e pasur të kësaj vepre publicistike të Bruqit, siç është ta zëmë,”Helena e Trojës, legjendat dhe të vërteta 2’500 vjeçare”, që flet për lashtësinë e miteve greke, apo “Ataturku dhe rilindja e një kombi”, që flet për një pjesë të historisë së Turqisë dhe për reformatorin e saj Kemal Ataturkun, e që ky, siç e vërtetojnë edhe faktet historike ishte me prejardhje shqiptare. Lënda e kësaj vepre sjell edhe mjaft shkrime të fushës letrare, siç janë ato nga letërsia botërore, me theks të veçantë tek disa autorë tashmë klasikë të kësaj letërsie dhe nga ajo shqiptare, duke veçuar kështu autorë dhe nivele të mirëfillta shkrimore të letërsisë sonë më të re, kësaj të modernes dhe post modernes. Kur jemi tek letërsia shqiptare, në kapitullin me titull:”Letrare”, zënë vend shkrimet si: “Albanologët austriakë zbulojnë një libër shqip, para Buzukut, nisin verifikimet”, pastaj shkrimi: “Jeta e emigrantëve shqiptarë në Sh.B.A në shek.XX”, apo shkrimi tjetër: “Ç’shkruante Agolli, Çabej, Shuteriqi, Çaçi, Spasse, Buda, Paço, Gjata, kur vdiç Fan S.Noli”, apo: “Grekët,Viliam Mayer, Ali Pasha dhe Bajroni”, e që kështu përbëjnë

gjerësinë dhe thellësinë e veprës përkah tematika e shtjelluar në këto shkrime e artikuj të natyrave historike, letrare, gjuhësore, poetike etj. Në një kapitull tjetër zgjojnë interesin shkrimet tjera të natyrës psikologjike, ku në to shtjellohen mjaft tema edhe nga seksologjia, etj, të elaboruara dhe të shtjelluara me profesionalizëm. Shkrime të kësaj natyre veçojmë, sikur janë:" A është stimulimi seksual i njëjtë si për mëshkujt ashtu edhe për femrat", "Puthja për femrat,më e rëndësishme se seksi", "Tradhtia e ka emrin burrë apo grua?!...", e ndonjë tjetër. Edhe te kapitulli me titull: "Tematike", mjaft shkrime zgjojnë interes për shkak të natyrës së tyre dhe për tematikën që rrahin. Do të veçonim këtu shkrimet, sikur janë ato: "Bota ka 15 milionë shqiptarë", "CIA për republikën e Kosovës", "Carla Del Ponde dhe shqiptarët", "Kur'ani në letërsinë shqiptare","Kuvendi i Isniqit,i një shekulli më parë, solli besëlidhjen shqiptare"," Vizioni nacional i dr.Ibrahim Rugovës","Lideri historik i shqiptarëve, Ibrahim Rugova".
Edhe në kapitullin "Poetike", prezentohen në këtë pjesë të librit, disa nga poetët tanë dhe krijimet e tyre, sikur janë disa emra të shquar, gjithandej gjeografisë sonë etnike, ku veprojnë e krijojnë, si: Ramiz Kelmendi, Xhevahir Spahiu, Ramadan Musliu, Naim Kelmendi, Luljeta Lleshanaku, Mimoza Ahmeti, Basri Çapriqi, Kozeta Zavalani, Julia Gjika, Aleksandër Gera, Prend Buzhala, Adem Zaplluzha, Lekë Gjoka, Nexhat Çoçaj, Ilir Borova, etj. Në fund libri "Triumf shqiptar" jep gjithashtu një pasqyrë të disa nga veprat e botuara nga autorët tanë, apo disa zhvillime letrare teme, promovime veprash, botime etj, nën titullin "Ciceroni letrar". Kështu, libri "Triumf shqiptar" i shkrimtarit, publicistit, dhe poetit, Flori Bruqi, përbën, me një fjalë, tërë atë gamë temash e shkrimesh që veprës i japin peshën e veçantë, jo vetëm përkah gjerësia e karakterit shtjellues tematik, por edhe përkah cilësia strukturore, përmbajtësore, si dhe përkah kuptimi metaforik.

**Prishtinë, prill 2010.**

# BALLKANI DHE SHQIPTARËT

Ballkani në përgjithësi e sidomos Ballkani perëndimor ka qenë dhe ende është një ndër rajonet më problematike në botë. Që nga largimi i Perandorisë Osmane, popujt e Ballkanit ende nuk kanë arritur t'i zgjidhin mosmarrëveshjet e shumta, dhe në këtë mënyrë po e mbajnë situatën gjithnjë para shpërthimit. Luftërat e pareshtura që e kanë përcjellë këtë rajon, shumica prej tyre kanë qenë luftëra pushtuese, të cilat kanë shkaktuar gjenocide e spastrime etnike, siç ishte lufta në Bosnje dhe së fundi në Kosovë. Shkaktari pothuajse i të gjitha tragjedive ballkanike ka qenë hegjemonizmi serb, i cili kurrë nuk është ngopur me pushtime te tokave të fqinjëve të vet, e sidomos të fqinjëve shqiptarë. Këto tragjedi e pushtime, Serbia nuk do të arrinte t'i bënte pa mbështetjen e fuqive të mëdha botërore, e sidomos të Rusisë! Pas mbarimit të Luftës së Parë Botërore, u fuqizuan dhe u përcaktuan kufijtë e rinj, dhe në shumicën e rasteve në mënyrë të dhunshme. Me këtë rast, të gjithë popujt e Ballkanit përfituan në një mënyrë apo në mënyrën tjetër. Përjashtim bëjnë vetëm shqiptarët, të cilët ende janë të ndarë në shumë copa, dhe gjysma e tij ende gjendet nën sundimin e sllavëve. Dezintegrimi i arsyeshëm i ish-Jugosllavisë artificiale, i cili filloi para më shumë se një dekade, ende nuk ka përfunduar. Edhe pse janë zgjidhur shumë probleme duke u krijuar shtete të reja, prapë kanë mbetur shumë probleme të pazgjidhura, të cilat kërkojnë zgjidhje urgjente, në një kohë shumë të afërt. Po si duket sot Ballkani perëndimor? Cilat janë problemet kryesore të cilat gjenerojnë krizë dhe presin zgjidhje? - Bosnja po mbahet me zor si shtet, me Marrëveshjen e Dejtonit. As serbët e as kroatët nuk dëshirojnë të integrohen në shtetin e quajtur Bosnje. Edhe pse Bashkësia Ndërkombëtare po mundohet që ta mbajë në këmbë këtë shtet, çdo ditë e më shumë po e kupton se një gjë e tillë është e pamundur. Është çështje kohe se kur do të kërkohet zgjidhje tjetër. Pëshpëritjet veç kanë filluar. - Në Sanxhak tensionet po shtohen çdo ditë e më shumë dhe popullsia e kësaj treve po kërkon Autonomi deri në shkëputje. - Vojvodina, poashtu nuk është e kënaqur me statusin e saj. Hungarezët, atje, kërkojnë të drejtat e tyre të plota. - Kosova Lindore(Lugina e Preshevës), poashtu kërkon zgjidhje urgjente. Atje janë të dislokuara forca të shumta ushtarako-policore serbe dhe ka shtim të dhunës. Gjendja është para shpërthimit. - Maqedonia me të dy këmbët po i shkel të drejtat e shqiptarëve. Diskriminim, dhunë e terror po përjetojnë edhe sot shqiptarët atje. Maqedonia po ekziston falë durimit të shqiptarëve, por shtrohet pyetja se deri kur?! Bullgaria vazhdon politikën asimiluese ndaj sllavo-maqedo-

nasve. Vetëm ta cekim rastin me studentët maqedonë, të cilët studiojnë në Universitetet bullgare, e të cilëve u ofrohen studime falas me kusht që të deklarohen bullgarë. Gjithnjë e më shumë ka zëra si nga politika bullgare e poashtu edhe nga ajo maqedone, që deklarohen për ndarjen e Maqedonisë. Parë nga ky prizëm, Maqedonia ka ardhmëri të errët. - Edhe Shqipëria po ballafaqohet me probleme të shumta të natyrës ekonomike e politike. Ende mungon sundimi i ligjit, funksionimi i mirë i demokracisë-bashkëpunimi i sinqertë ndërpartiak etj. Korrupsioni është në shkallën më të lartë, duke u radhitur si njëra nga shtetet më koruptive në botë. Pra, ende nuk mund të flasim për një shtet plotësisht të stabilizuar ku sundon rendi dhe ligji. - Kosova, pjesë e trungut shqiptar, me një sipërfaqe prej 10-mijë km2, e sunduar nga të gjithë, e më së paku nga shqiptarët, në ankth po i pret ditët e ardhshme kur pritet t'i caktohet fati i saj. Kosova po kërkon dekolonizim, vetëvendosje dhe ka sakrifikuar shumë për këtë, kurse Serbia hegjemoniste me politikë fashiste dhe me përkrahjen si gjithmonë të Rusisë, po kërcënon seriozisht duke e bërë padrejtësisht më të vështirë zgjidhjen e problemit të saj. Përpos problemit shqiptar, më lartë i cekëm edhe problemet tjera përreth, sepse janë të lidhura njëra me tjetrën dhe çdo zgjidhje e njërit problemi ndikon në mënyrën e zgjidhjes së problemit tjetër. Natyrisht se ka edhe shumë e shumë pyetje që ne shqiptarëve na interesojnë të marrim përgjigje të menjëhershme: A do të zgjidhet çështja e Kosovës (çështja më parësore e shqiptarëve sot) në favor të shqiptarëve, apo do të bëhet plaçkë tregu e fuqive botërore, ashtu siç është bërë edhe më herët? A mos do të ketë ndarje të saj? Çka do të bëhet me Veriun e saj? A do të ketë Kosova Integritet të plotë? A do të ketë Kosova subjektivitet të plotë ndërkombëtar? A është në interes të shqiptarëve vetëm pavarësia e Kosovës, apo bashkimi i saj me shtetin amë - Shqipërinë? Çka do të bëhet me Kosovën Lindore? Si do të shkojnë rrjedhat politike në Maqedoni? etj. etj. Do të dëshironim t'u japim përgjigje të gjitha këtyre pyetjeve, por askush tani për tani, nuk është në gjendje ta bëjë këtë në mënyrë të saktë. E ardhmja është misterioze dhe mund të sjellë surpriza të këndshme, por edhe të pakëndshme. Megjithatë, mund ta japim një përgjigje përgjithësuese dhe që është fundamentale për shqiptarët. Problemi shqiptar nuk guxon të parcializohet e të zgjidhet në mënyrë të ndarë, veç e veç, sepse problemi ynë është gjithështqiptar dhe si i tillë duhet të trajtohet. Nëse i ndajmë problemet tona veç e veç, do të kemi zgjidhje gjysmake dhe nuk do të arrijmë të dekolonizohemi e të çlirohemi plotësisht. Është momenti tani, që intelektualë, politikanë e atdhetarë, të hartojnë strategji konkrete, gjithëkombëtare dhe të bazuar mirë, afatgjatë, që problemin tonë ta zgjidhim njëherë e përgjithmonë. Kosova e pavarur mund të jetë zgjidhje e përkohshme, por kurrsesi përfundimtare. Nuk është një zgjidhje, as

mbetja e trojeve tjera shqiptare nën sundimin e popujve sllavë! Pse?Sot Evropa është duke shkuar drejt integrimit, kështu që Shqipëria , Kosova dhe Maqedonia do të integroheshin si pjesë të veçanta në të. Por një ditë, nëse e kaplon një krizë Evropën nga baraspesha e superfuqive në botë, duke u nisur nga fakti se çdo gjë është relative, atëherë mund të ndodhë që të ketë një dezintegrim në Evropë, ku me atë rast, fqinjë tanë do ta kërkonin rastin t'i tregojnë dhëmbët prapë dhe do të provojnë t'i nënshtrojnë prapë shqiptarët, në Kosovë, Maqedoni e gjetiu. Kush mund të na garantojë se nuk do të ndodhë një gjë e tillë? Pra, vetëvendosja, bashkimi i të gjitha trojeve shqiptare në një shtet të vetëm "Shqipërinë e Bashkuar" dhe integrimi i saj në Evropë si subjekt i pavarur, është zgjidhja më e mirë dhe e vetme që garanton siguri dhe ardhmëri për fëmijët, nipat tanë dhe gjeneratat pas tyre. Në vitin e Ri që po hyjmë tani, Ballkanin Perëndimor po e pres-in ditë shprese, por edhe ankthi, për shkak të politikës çoroditëse të shtetit rus ndaj popullit shqiptar. Të kujtojmë këtu përsëri se është perandoria ruse, ajo që kishte gisht dhe është bashkëfajtore për terror dhe gjenocid ndaj popullit shqiptar, duke filluar që nga vitet e 1800-ta, duke i përkrahur serbët për t'i shpërngulur dhe asimiluar shqiptarët. Dhe ia arritën qëllimit, duke filluar nga pika më veriore shqiptare Kraleva në Serbi, pastaj me pastrimin etnik që ju bë Toplicës në vitet 1877-78. Gjithashtu, përkrahjen që ia bëri Malit të Zi për grabitjen e Ulqinit, Tivarit, Plavë e Gucisë. Mali i Zi u mundua ta pushtonte edhe Shkodrën, dhe dihet se çfarë lufte e përgjakshme është bërë, por nuk arriti dot që ta gllabëronte edhe atë. Rusia cariste, gjatë luftës së parë botërore u dha sinjal serbëve të marshonin në Kosovë dhe mundësisht të mos ndaleshin deri në Durrës. Pastaj, përkrahen bullgarët për të pushtuar trojet etnike shqiptare në lindje, dhe gjithashtu përkrahen grekët në pushtimin e trevave jugore shqiptare . Pra, kush janë armiqtë e vërtetë të popullit shqiptar, fqinjët tanë apo Rusia? Fqinjët tanë asnjëherë nuk do të kishin aq forcë dhe nuk do të arrinin t'i pushtonin tokat shqiptare pa ndihmën e Rusisë. Ne shqiptarët nuk e kuptojmë pse shteti RUS çdoherë del haptas kundër shqiptarëve si komb. Mirëpo kësaj radhe, qëndrimi rus ndaj Kosovës mund t'i kushtojë shtrenjtë Rusisë dhe t'i kthehet si bumerang me acarimin e marrëdhënieve me perëndimin, e ndoshta edhe me dezintegrimin e federatës ruse, çka do të thotë se, Rusia do të futej në histori. Shqiptarët e Kosovës kohëve të fundit kane filluar te binden vetvetiu se Kosova e Pavarur si shtet, është zgjidhje e përkohshme. Zgjidhja që e stabilizon dhe qetëson Ballkanin, është vetëvendosja e popullit shqiptar anekënd trevave shqiptare. Shpresojmë që në vitin 2008, do të dëgjojmë më shumë zëra nga intelektualë e politikanë që haptas dhe pa drojë, deklarohen për Bashkim Kombëtar, por edhe të udhëheqësve të Vetëvendosjes, për bashkim të të gjitha trojeve shqiptare në një

shtet të vetëm shqiptar. Nuk ka rrugë tjetër për Kosovën, Preshevën, Ulqinin, Tetovën, pos bashkimit kombëtar, nuk do të ketë as punë, as ekonomi të mirëfilltë, pa i përfunduar problemet dhe vuajtjet që janë duke përjetuar shqiptarët nën kthetrat e të huajve dhe fqinjëve të tyre. Kemi besim shumë të madh që Shqipëria e Bashkuar do të jetë shtet i prosperuar dhe demokratik në rajon, duke i mbrojtur të drejtat e shqiptarëve kudo që ndodhen nëpër botë. Jemi ngopur me diskriminim, me përbuzje, tallje e nënçmim. Jemi ngopur me premtime boshe, me varfëri, me ikje nëpër botë!!! Jemi ngopur! Nuk durojmë më! Dhe kemi drejtë të shpresojmë! Në vitin tjetër, pakthyeshëm do të jemi një hap më afër ëndrrës sonë shekullore - Bashkimit Kombëtar Shqiptar!
(Arben DERVINA - Faik SMAJLI)

# ARDHACAKËT SLLAVË, ARMIQ TË PËRBETUAR TË KOMBIT TONË

**Etimologjia e emrit Vuthaj**

Kjo trevë etnike shqiptare qysh në lashtësi ka qenë e njohur me emrin "Vuthaj" ose "Katundi Vuthaj". Por, duke pasur parasysh shtrirjen, kompaktësinë e territorit dhe të banorëve, distancën nga njëri katund tek tjetri, themi se është një krahinë e vogël shqiptare në zemër të alpeve, me bukuri mahnitëse, me karakteristika lokale të veçanta.

Etimologjie e toponimit "Vuthaj" e ka trajtuar edhe Prof. Eqerem Çabej. Ai thotë se ky toponim vjen nga fjalët : "I vutë", "i përvutë".

Etnografë sllavë që kanë shkruar për ato krahina, toponimin "Vuthaj" e kanë zëvendësue me toponimin "Vusanje". Kuptohet se qëllimi i tyre ka qenë e mbetet teoria absurde "se këto vende kanë qenë të pa banuara, se Vuthjanët kelmendas nuk janë autoktonë në këto treva, por ardhacak..." Dihet se sllavëve u mungon tingulli "th", prandaj nuk mund ta shqiptojnë si të tillë. Për këtë arsye ata ndoshta e kanë zëvendësue me tingullin "S". Ata toponimin "Vusanje" mundohen ta shpjegojnë me fjalën "vuk" (ujk), e cila thonë ata, më vonë ka evoluar në "Vusanje". Ky i ashtuquajtur shpjegim është i pa bazuar, absurd dhe i papranueshëm.

Në dokumentet e shkruara, toponimin në fjalë e takojmë qysh në shek. XIII, në trajtën "Vutkagni" ose "Vutkaj", edhe ky fakt hedh poshtë si të pabazuar emërtimin sllav "Vusanje". Mandej, duhet shtuar se shumë serbisht folës që e dëgjojnë për herë të parë këtë toponim në gjuhën shqipe e shqiptojnë "Vutaj" ose "Vut-Haj".



**Etimologjia popullore**

Ndërkaq, në Vuthaj brez pas brezi është ruajtur dhe përcjellë nëpër shekuj legjenda e "Vajzës Vuthit". Kjo legjendë përmban shumë të dhana toponomastike, të ruajtura deri në ditët tona, që të moshuarit i tregonin shumë shpesh, madje me krenari duke pohuar se rrjedhin nga një fis i lashtë shqiptar.

**Pak histori**

10 qershor 1878 : Përpjekjet e atdhetarëve të shquar të kombit tonë për liri e pavarësi u kurorëzuan me, KRIJIMIN E LIDHJES SHQIPTARE TË PRIZERENIT me 10 Qershor 1878. Njëri prej themeluesve të saj ka qenë edhe ALI BEG GUCIA. Me këtë rast duhet t'i evokojmë disa nga kujtimet e shumta popullore të ruajtura dhe të transmetuara brez pas brezi në kuvendet shkollë të Odës së Burrave. Dihet se njëra nga krahinat ma të rrezikuara të truellit shqiptar në ato vite ishin Plava e Gucia. Kjo krahin në atë periudhë, sipas të dhanave që disponojmë, përbahej nga dy qytete të vogla, Gucia me 4000 dhe Plava me 3500 banorë si dhe nga 29 fshatra. Në bazë të vendimeve të traktatit të Shën Stefanit, si dhe të vendimeve të Kongresit të Berlinit, kjo krahinë shqiptare duhej t'i aneksohej Malit të Zi. Në lidhje me këto ngjarje, kujtesa popullore na sjell edhe dy fakte të tjera : Kur Knjazi i Karadakut, shkoi në Stamboll te Sulltani me lyp pak tokë, i tha : Padishah i neruem dhe i dërguem prej zotit në tokë me iu ba mir gjinës, ju e dini se ne jetojmë në ni vend të vogël e të shkretë, me buk e pa buk, me ujë e pa ujë. Atje gjinja po me desin e bagëtia po me cofin. Prandaj, të lutem ba me rahmet e ma jep ni ven çi t'ketë ni pus me ujë, ku gjinja e bagëtia të ken munsi me pi. Po ku asht ky vend çi munem me ta dhan ty o Knjaz i Karadakut?- pyeti sulltani. Ky ven asht në hydyt me mua.
Aty asht ni I'gatë e vogël e ai uje mue me del boll për gjin e bagëti. Pra, ba me rahmet e ma jep se, gjinja e atij veni nuk kanë me çue krye, e kur ta shohin fermanin me mehyrin tan kan me ju lut zotit për jetëgjatësinë tuaj, dhe sulltani, "rahmetliu i madh", në ni kohë kur po i knohej talkini i funit, e mashtroi knjazin. Në Malsi të madhe ky moment është dhënë nga anonimi popullor në këtë formë:

Ishte kan knjazi i malit t'zi
ishte çue nade në sabah
llaf me të shoqen çi po ban

Nga sa u tha me sipër, duket qartë se sulltani ishte i gatshëm për ta prenue coptimin e tokave shqiptare, për të shpëtuar çka mund të shpëtohet nga Perandoria e kalbur osmane. Kurse Knjazi i Karadakut ishte një lypsar dredharak dhe mashtrues, që kërkonte zgjerimin territorial në dëm të trojeve shqiptare, duke shfrytëzuar rrethanat e krijuara. Kurse, populli i rrezikuar i kësaj krahine, në atë kohë i përgjigjej Sulltan Muratit dhe Knjazit të Karadakut :

U hap lajmi në t'katër anët
thonë a çue një vampir,

e ka emnin Shën Stefan,
E pat vorrin në Turqi,
Tokë e qiell do me i përpi.

Anonimi popullor e jep lajmin ogurzi se armiku i vdekur asht çuar dhe kërkoi të na robërojë përsëri, prandaj duhet qitë kushtrimi, duke thanë:

Merrni vesh shqiptari,
Me u bashkue i madh e thmi
Me u bashkue shqiptarët krejt,
Pej në shtat e shtatëdhet vjeç.

Dhe, populli i kësaj krahine të rrezikuar, i përgjigjet thirrjes, duke organizuar kuvendin e parë në lidhje me këto ngjarje në Livadh të Kovaçit, pranë një guri, i cili ruhet deri në ditët tona si monument i kësaj ngjarjeje të shënuar. Në këtë kuvend popullor mori pjesë populli dhe parija, të kryesuar nga Ali Begu. Ali Begu njoftoi lajmin ogurzi me këto fjalë : "Burra, ju baj me dije se baba mret na shiti në Stamboll te i huaji". Kurse, [illegible]ëzit që ishin të tubuar me një zë iu përgjigjen : "Sulltan Murati munet me shit tokat e tij se tonat pa dek na të tan, jo". Ndërsa rapsodi popullor këtë moment kritik, e përjetëson në vargjet :

Ali Begu ni burr drague,
Kurr ma gusht nuk kish qillue,
fill për pe u kish kallxue :
-Mreti turk na ka tradhtue !

Kuptohet se gjendja e krijuar ishte shumë e rëndë dhe zgjidhja kërkonte urtësi e trimëri, por ma shumë se çdo gja tjetër kërkonte bashkimin e armëve, prandaj ai, Ali Begu, sikurse na thotë anonimi popullor, u drejtohet të pranimëshve :

Folni trima , folni Sokola

...................................

dhe për ta tregua barrën e madhe, që duhej ta përballonte populli shqiptar, në

veçanti banorët e ktyne trevave, anonimi e vazhdon :
Me ne a veç Zoti e Ora ...................... Por, të gjithë të pranishmit shprehin besimin e tyre se shqiptarët, të mësuar me luftëra të pandërprera kundër pushtuesve të ndryshëm, të bashkuar me besa- besë, do të luftojnë, të mbrojmë Trojet e veta, nderin dhe burrërinë shqiptare.
Ndërkohë, sikurse thamë, me 10 qershor 1878, ishte themeluar Lidhja Shqiptare e Prizrenit, e cila shënonte një nga fitoret më të mëdha të popullit shqiptar, pas një robërije shumëshekullore. Njëkohësisht ishte frymëzim, shpresë dhe besim se trojet shqiptare të rrezikuara tani do të mbroheshin nga kjo lidhje, nga i gjithë populli shqiptar. Me këtë shpresë dhe me këtë besim u kthye Ali Begu në Guci nga Kuvendi i Prizrenit. Posa arriti në Guci, ai organizoi mbledhjen tek Kërshi i Kalasë në Kërshllahe.
Ndërkohë, Ali Begu kishte marrë një letër nga Knjaz Nikolla. Ai, sipas kujtesës popullore, në atë letër shkruente : "Mue mreti i Stambollit mi ka dhanë Plavë e Guci. Un do t'i marr, por due me i marrë pa gjak e kjo varet prej jush. Prandaj, due me nie fjalën tuej, si doni me m' pritë, si mik apo si anmik ? Un jam gati për të dyja".

**Gjeografia**

Kjo trevë përfshin një territor pak a shumë të madh me lugina e vende të buta, me bjeshkë livadhore dhe gërdhatore nga Burimi i Valbonës deri tek Burimi i Ali Pashë Gucisë, nga ligeni i shtarës deri tek Guri i Gjon Balës, nga Guri i Sahatit deri te shkalla e Vuthit.
Treva vuthjane përbahet nga këto vendbanime (fshatra) të përhershme : Valbona, Katuni i Epërm (sipërm), Ceremi, GjonBalajt, Qosajt, Kukajt, Hakajt dhe Zabeli,
është pjesë përbërëse e Kelmendit të hershëm. Kufizohet me treva të tjera shqiptare : Malësia e Gjakovës, Dukagjinin, Bjeshkët e Kelmendit të Gurit, Gucinë dhe Plavën.
Prandaj, themi se kjo trevë përbëhet nga një territor kompakt, me bjeshkë e vrri të lidhura mjedis tyre.
Popullsia është shqiptare. Popullata shqiptare në Vuthaj, viteve të fundit është mpakur shqetësueshëm, si rrjedhojë e emigrimit të vazhdueshëm për në SHBA dhe vende të tjera perëndimore.
Interesante mbetet që popullsia është e bindur për disa zona ku kanë jetuar fise katolike apo fiset janë konvertuar.

**Vuthajt**

Toponime të tilla janë : "Maja e Vajzës" - thepi i veçuar shkambor, prej nga u hodh ajo vajzë, mbasi e hodhi Harapin e zi të përtej detit dhe për mos u ra në dorë shokëve të tij ; "Bregu i Romanit" (romani është Harapi i Zi), vendi ku u zhvillua dyluftimi i fundit dhe prej nga "Vajza e Vuthit" i hodhi kundërshtarët në humnerë ; "Romani" - vendi ku ra Harapi i Zi ; "Qetat e Romanit" - vendi ku u varros ai, i cili, sipas legjendës, është i detyruar të përgjigjet sa herë t'i thërrasin ; "Guri i Romanit" i cili ra në ato kohëra dhe zuri vend në një hapësirë të vogël mbi "Qetat e Romanit" si roja e përjetshme, si tregues se fatin e Romanit, herët a vonë, do ta pasojë secili pushtues i këtyre trevave ; "Ashti i Romanit" - Pylli mbi "Qetat e Romanit". Por, banorët e lashtë të kësaj treve arbërore emërtuan edhe një shpellë të vogël në Rrathët e Podgojës, karshi "Qetave të Romanit", vend shumë i thyeshëm shkëmbor, me emrin "Bira e Harapit". Gojëdhana popullore thotë se, edhe toponimi "Valbona" ka mbetur që nga ato kohëra të hershme. Meqenëse "Vajza e Vuthit" kishte qen e bukur dhe e shkathët si "Zanë Mali", në kujtim të saj emërtuan "Luginën e Bukur" në gjuhën e tyre "Valbona". Të gjitha këto, dhe shumë dëshmi të tjera, që do të trajtohen në këtë punim të traditës së trashëguar nëpër shekuj nga brezat e fisit Vuthjan, na bëjnë të besojmë se kjo trevë ka qenë sikurse njihet edhe në ditët tona vetëm me emrin shqip "Vuthaj". Kështu e kanë njohur banorët e hershëm të kësaj ane dhe të trevave tjera shqiptare. Duhet thënë se nga fjala "Vuthaj" rrjedhin drejtpërdrejti shumë fjale të tjera, si "Vuthi"- mbiemër, i cili tregon prejardhjen e mbajtsisë së tij, shumë i përhapur në krahina të ndryshme shqiptare, si në Pejë, Gjakovë e deri në Tiranë e Vlorë ; "Vuthjan" (i vuthjan) - banor i kësaj treve ose me origjinë të lashtë nga kjo trevë. Po ashtu emrin Vuthaj dhe mbiemrin Vuthaj e gjejmë në këngët popullore që do të përfshihen në këtë punim. Prandaj, themi se treva vuthjane ka qen e banuar qysh në lashtësi nga fiset iliro-shqiptare e në vazhdimësi dhe pandërprerje, se vuthjanët, banorët e kësaj treve, janë autokton në trojet e tyre dhe jo ardhacak, se kjo krahinë nuk ka qenë vend i shkret dhe e pa banuar.

**Bukuritë natyrore**

Kjo Trevë ka bukuri të rralla në vrri dhe bjeshkë, të cilat me të vërtetë mund të quhen Perlat e Alpeve Shqiptare. Të tilla janë bjeshket livadhore të mrekullueshme, që shtrihen në një sipërfaqe alpine të pafundme, të rrethuar nga kurora e pyjeve gjethore dhe halore, e tillë është pjesa gërdhatore e bjeshkëve të kësaj krahine që ngrihet si një kurorë madhështore nga Kollata -te Maja e Hekurave,

nga lartësitë e Romanit- te Bregu i Neshtrashës, që përfundojnë në Brade të Vezirit. Të tilla janë luginat që bashkojnë këtë trevë nga Liqeni i Shtarës deri te burimi i Ali Pashës, dhe në vazhdim deri te Liqeni i Plavës, Lugina e Valbonës dhe ajo e Ceremit.
Të tilla janë burimet dhe rrjedhat ujore në liqenet e bukur në majet më të larta. Por, prej tyre do të veçonim për bukurinë e tyre magjike Synin e Skafkacit, burimin e Valbonës, burimet e Ali Pashë Gucisë ; Ujvarën Gerla në Katunin e Epërm, Ujvaret në Cerem dhe Valbonë, lumejt që përshkojnë këto krahina e shumë burime të tjera. E gjithë hapësira Vuthjane, lidhet dhe përban një pjesë kompakte me male të larta, pyje shekullore, bimësi të shumëllojshme, sidomos në periudhën e pranverës kur bjeshkët mbulohen me lule shumëngjyrëshe. Pra, e gjithë kjo që u tha me sipër, përban treven e lashtë të Lisit Vuthjan. Por, vuthjanë të shpërngulur nga kjo trevë ka edhe në shumë krahina të tjera shqiptare, në Rugovë, Pejë e rrethinë, Rozhajë, Peshter, Krujë, Shkodër, Tiranë, Fier, Durrës, Vlorë, Elbasan, Prishtinë, mandej në shum vende evropiane edhe në ShBA, etj. Vuthjanët, megjithëse të shpërndarë në krahina e vende të ndryshme, herë nga dhuna e pushtuesve të njëpasnjëshëm, herë për shkaqe ekonomike, si dhe për të dy faktorët njëkohësisht, përsëri kudo që ndodhen, kanë ruajtur kujtimin e origjinës, kujtimin e të parëve, kujtimin mbi bukuritë natyrore të vendit të të parëve të tyre, kanë rujtur lidhjet me treungun e Lisit, si dhe me degët e tij të shpërndara, por kryesisht me degët që me burrëri e trimëri qëndruen në trojet etnike të të parëve, duke përballuar furtunat e njëpasnjëshme dhe duke mbijetuar. Prandaj, do t'i trajtojmë çështjet që janë të lidhura drejtpërsëdrejti me vuthjanët e trojeve të lashta, që dashurinë e tyre për truallin, që au lanë të parët, nuk e zëvendësuan me asnjë tjetër. Por, për aq sa kemi të dhëna do të flasim edhe për ato degë të larguara nga trungu. Fakti që njëri nga të parët e Vuthjanve të sotëm, Nrel Bala, është vrarë në luftë kundër pushtuesve osmanë, pikërisht duke mbrojtur këto troje, vërteton se ai ishte banor kelmendas i kësaj treve, se Kelmendi dhe kelmendasit kanë shtrirje shumë ma të madhe nga kjo krahinë që sot quhet Kelmend (Kelmendi i Gurit). Gojëdhana popullore e dëshmon një gjë të tillë. Prania e kelmendasve në shumë krahina të tjera, në trojet e veta edhe në ditët tona, më së miri dëshmon një gjë të tillë. Vetë etnografët sllavë, qysh në vitin 1921 kanë pranuar se nga 5000 shtëpi që ka Kelmendi, vetëm 500 prej tyre ndodhen brenda kufijve politik të shtetit shqiptar, ndërsa 4500 jashtë kufijve politik, dmth në trojet e tyre etnike të pushtuara nga Serbia e Mali i Zi. Është i njohur fakti se për Kelmendin dhe kelmendasit kanë shkruar etnografë e shkencëtarë të huaj e shqiptarë dhe të gjithë ata kanë prënuar faktin se kelmendasit janë autoktonë në trojet e tyre. Pas pushtimit osman të kësaj krahine, shumë familje kelmendase,

që nuk pranuan pushtimin osman, nuk pranuan islamizimin, u larguan nga trojet e veta në drejtime të ndryshme, por sidomos në drejtim të veriut dhe të jugut, pasardhsit e të cilëve i takojmë edhe sot në kohën tonë që nga Peshteri e Senica e deri në Lezhë. Gjithashtu kemi takuar në pasardhës vuthjanë, të kthyer në trojet e të parëve të tyre, të cilët ishin larguar nga ato anë në periudhën e luftës, që bante Kelmendi kundër pushtuesve osmanë. Duhet theksuar se është fakt i pamohueshëm, se pavarësisht nga besimi fetar dhe shpërndarja nëpër vende të ndryshme, lidhjet farefisnore, të dashurisë, dhe vëllazërisë, kelmendasit i kanë ruajtur deri në ditët tona. Edhe sot ata i thonë njari – tjetrit, kushurij, pa marrë parasysh besimin fetar katolik apo mysliman. Në Krahinën e Gucisë dhe të Plavës, edhe sot banorët e këtyne trojeve i dinë bjeshkët e kelmendasve, të larguar nga këto treva. Edhe sot i thonë "Vizitori i Sykajve", "Buni i Dyl Dashit", "Zeletina e Mirit", "Goleshi i Turkut" (këtë bjeshkë të kelmendasve e mori turku, prandaj i mbeti ky emër). Pra, sikurse duket shumë qartë, nga ato që ka ruajtur populli i këtyre trevave në kujtesën e tij, këto treva etnikisht e historikisht kanë qenë të kelmendasve autoktonë shqiptarë, pavarësisht nga fakti se në situata e rrethana të ndryshme, herë janë përvjelë në male të larta e herë janë shtrirë në luginat dhe fushat pjellore. Prandaj, duke pasur parasysh sa parashtruem, themi se Kelmendi në të kaluarën ka pasur një shtrirje shumë ma të madhe nga ajo që sot nënkupton krahina e Kelmendit, me disa fshatra në vendet ma të thyera shkëmbore të Alpeve Shqiptare. Po ashtu themi se në ato kohëra e me vonë erdhën në trojet e kelmendasve, çipçinj serbosllavë. Por, këtu duhet theksuar dhe një fakt tjetër-asimilimi i fëmijve të besimit kristjan, sikurse ka ndodhur me velikasit (banorët e fshatit Velikë), që dihet mirëfilli dhe pranohet nga të gjithë se janë me perardhje shaljanë, por që sot e quajnë veten malazias. Legjenda më e lashtë qe është ruajtur në gojëdhanën popullore vuthjane deri në ditët tona, është ajo e "Vajzës së Vuthit", të cilën po e shënojmë të plotë, ashtu sikurse e kemi dëgjuar shumë herë nga të moshuarit.

**Vajza e Vuthit**

"Në kohna shumë të motshme, në këto troje ku na lanë të parët tanë, kur kish pas dalë Harapi i Zi i përtej detit, ish ken ba luftë e madhe. Të parët tanë kudo kishin pas luftue kundër të hujve. Por, mas shum luftimesh, t'huajt kishin pas mrri deri në krahinën tonë. Këtu ish ken ba luftë e madhe. N'ato kohna, në luftë kishin pas marr pjesë burra dhe gra. Njana prej tyne ish pa kjen vajzë shumë e bukur, por edhe trimneshë, si ma i miri burrë. At vajzë të bukur, kish pas dasht me marr për veti aj çi ish ken i pari i asaj ushtrie t'huej çi kish pa ardh prej dhënave të largëta.

Ajo nuk ish ken dhan ,as ligshtue e lufta kish pas vazhdue. Vajza e Vuthit, bashkë me shokët e shoqet e saj, e kish pas terhiq anmikun nëpër male e thepa derisa ishin ken ngjit n'maje të Gërdhatës së thepisun. Aty, në një log të asaj bjeshke, ish ken ba lufta e funit. Vajza e Vuthit neshet e kacafytet me Romanin (emni i Harapit të Zi), të cilin ajo e gjoj prej një maje shkami dhe ai ra në humnerë. E Vajza e Vuthit, për mos me ju ra në dorë shokve të Romanit, ra prej një thepi mali poshtë pa lanë gjurmë kun. Që prej asaj kohe të largët, veni prej ku ka ra Vajza, e mori emnin "Maja e Vajzës." Nërsa veni ku u ba kacafytja e funit e çi Vajza e Vuthit e gjoj anmikun, e mori emnin "Bregu i Romanit". Veni ku ra ai mori emnin "Romani". Pastaj, Romanin e kishin pa shti n'dhe në do qeta, e veni ku ai e ka vorrin, e ka emnin "Qeta e Romanit". Dhe qysh se e kan shti n'dhe nat ven, ai duhet mu përgjegj sa her t'i thrrasin. Mbi "Qetat e Romanit" ndodhet "Guri i Romanit", si rojë, qysh nat kohe. Ai u kallxon tan zaptuesve t'huaj se herët a von edhe ata ka me i gjet çka e gjet romanin. E ata të huajt, Luginës së Bukur, ja vun emnin në gjuhën e tyne, Valbona. Kështu na kanë thanë të parët tanë, e kështu po t'thomë edhe na se mos me ja pa kallxue njani-tjetrit, kish me kan në dhe, bashkë me Romanin. "Të moshuarit" në tregimet e tyre thonin se, "dikur në ato anë kish pas shkue edhe greku. Por, në kohën e grekut kish pas fal Zoti borë të madhe e otergjet çi binin prej Romanit e Lugut t'Math, takoheshin te Syni, bereqet nuk kish ba hiç e greku kish pas thye qafen anej prej nga kish pas ardh". Midis Katundit t'Epër dhe Gjon Balajve, një vend edhe sot quhet "Mokna". Aty kalon një she me ujë të vazhdueshëm, dimër e verë. Të moçmit thonë se aty, në atë she dikur kanë qenë mullijt e fshatit. Rrënojat e tyre kanë qenë të dukshme deri vonë. Në një legjendë tjetër, e cila shkon edhe tre breza ma larg, por që në kohë asht ma e vonshme se legjenda e Vajzës së Vuthit, thuhet se i pari i vuthjanve- Bala, e ka origjinën tek Shejt Kelmendi. Nuk përjashtohet mundësia që të jetë kështu, por gjithësesi legjenda e Vajzës se Vuthit, është shumëshekullore me një truall të caktuar, prandaj dhe është e besueshme se Bala asht kelmendas në truallin e vet, në Vuthaj, të trashiguar brez pas brezi, dhe në asnjë mënyrë nuk mun të trajtohet si ardhacak. Në legjendën e Vajzës së Vuthit, që është ma se dy mijë vjeçare, thuhet qartë se vuthjanët ishin në trojet e tyre të lashta dhe luftonin për mbrojtjen e tyre. Gjithashtu legjenda është argument në të mirë të së vërtetës se të gjitha këto treva kanë qenë qysh se në lashtësi te të parëve tanë iliro-shqiptarë. Po kështu është i njohur edhe i pranuar fakti se kelmendasit kanë qenë adhurues të trojeve të veta dhe të jetës së lirë në to, pa pushtues të huaj, kundër të cilëve luftuan nëpër shekuj. Kështu që në rrethana e situata të caktuara, ata janë tkuerr "kanë marrë malin me jetue të lirë". Prandaj, dhe i gjejmë në këto malësi të thepisura dhe shkambore. Shumë herë të moshuarit thonë : "He,

more, burra, t'parët tanë kurrë nuk i l'shuan këto troje. Ata shpesh herë i patën lanë luginat e fushat e tyne e dualën në bjeshkët e nalta me jetue të lirë bashkë me shqipet".

**Vuthjanët, banorë autoktonë në trojet e veta**

Qe vuthjanët janë kelmendas, pranohet nga të gjithë. Ndërsa, përsa i përket autoktonisë së tyre, në trojet ku ndodhen dhe sot, mendimet ndahen. Të huajt keqëdashas, këtë fis të lashtë janë munduar ta paraqesin si ardhacak, por pa argumente. Na themi se Vuthjanët janë autokton në trojet e tyre etnike me vazhdimësi shumëshekullore. Vuthjanët kelmendas, kanë qenë të njohur për përkushtimin ndaj atdheut dhe lirisë, njerzillekun, burrërinë, ndershmërinë, besnikërinë, sinqeritetin, mirëkuptimin njerëzor, vendosmërinë për të mbrojtur të drejtën e tyre deri në fund, ndjenjën e dashurisë për njeriun, krijesën madhore të Zotit në tokë, dashurinë ndaj trashëgimisë që ju kanë lanë të parët, ndaj tokës amtare, vendosmërinë për të luftuar kundër "të drejtës së topuzit", dëshirën për të mësuar e përparuar, për të luftuar të keqën, padrejtësinë, dhunën, shtypjen, rrenën, pabesinë, vjedhjen.Për Vuthjanët, të shenjta kanë qenë, toka, qielli dhe dielli. Një gjë e tillë duket nga përbetimet që janë ruajtur deri në ditët e tona si : Pasha dritën e diellit çi na jep jetë, pasha qiell e tokë, pasha tokën çi po shkel, pasha tokën çi e kemi shpi për kët e atë jetë! Po ashtu virtytet të pacenushme të të parve tonë kanë qenë: Miku, mikpritja, bujaria, besa. Këto cilësi të tyre i kanë vënë re edhe studiues që janë marrë me problemin shqiptar. Kështu ata i kanë cilësuar kelmendasit, pra, edhe vuthjanët, si të egër dhe trima prej natyre, trupmëdhenj dhe të pashëm që dinë me luftue shumë mirë. Prandaj, kurrë nuk ju binden dhe nuk ju nënshtruan të huajit, as sllavit as turkut, por pranuën jetën e lirë tradicionale në bjeshkët e veta. Shumë studius i kanë vlerësuar kelmendasit si burra të besës, të vendosur në fjalën e dhanë. Posaqërisht për vuthjanët janë shprehur mendimtarë të huaj dhe shqiptarë se, "janë banorët ma të çmuar në Krahinën e Plavës. Ata e mbajnë fjalën, janë të ndershëm dhe trima". Ndërsa Anton Çetta, duke folur për banorët e kësaj krahine, thotë se, "nga këta trima (vuthjanët) kishte frikë edhe Veziri i Shkodrës. Vuthjanët si trima e pleqnarë janë të njohur edhe jashtë kësaj treve". Karakteristika të përbashkëta fizike të kelmendasve kanë qenë trupi i gjatë dhe i hollë, të pashëm, me veçori antropologjike të përbashkëta. Të tillë kanë qenë të parët tanë. Ata kurrë nuk i ranë kujt në qafë. Asnjëherë nuk banë luftëra pushtuese. Mbrojtjen e trojeve të veta e banë me përkushtim dhe mbijetuan duke përballuar me vetmohim të gjitha rebeshet që u përplasën gjatë shekujve në truallin arbëror. Dhe ne, bijtë e tyre, duhet të vëmë

në jetë amanetin e të parëve : Të bashkuar, të ndërtojmë botën e lirë shqiptare në trojet tona etnike. Kështu janë dhe do të jenë edhe pasardhësit e Vuthit, në trojet e veta të lashta, të edukuar në odën shkollë të burrave, me frymën e traditës epike të maleve tona, ashtu sikurse vllazërit e truellit kombëtar. Vuthjanët do ta ruajnë në zemrat e tyre respektin dhe kujtimin për paraardhësit dhe flijimet që banë ata për këtë tokë të shenjt, për të ruajtur e kultivuar tek pasardhësit traditat më të mira të kombit, e mbi çdo gjë dashurinë për njari-tjetrin, për atdheun, urrejtjen për pushtuesit. Të gjithë popujt në botë,ruajnë në kujtesën e tyre shekullore brez pas brezi, ngjarje e personalitete të shënuara të historisë së tyre. Edhe vëllazërit tonë të krahinave të tjera ilire-shqiptare, ruajnë në kujtesën e tyre, përkujtojnë me respekt ngjarjet madhore që kanë lanë gjurmë të pashlyeshme në historinë e kombit tonë, përkujtojnë me nderim personalitetet dhe trimat që nuk kursyen as jetën e tyre për të mirën e popullit e atdheut. Të gjithë ne shqiptarët krenohemi me emrat e mbretërve ilirë, Agronitdhe  Teutës, me Skënderbeun dhe fitoret e tij, me Lidhjen e Prizrenit e personalitetet e asaj kohe, me 28 Nëntorin e burrat që ngritën flamurin në Vlorë. Një traditë e tillë është kultivuar edhe në trevën vuthjane, në odën e burrave. Në këto kuvende vazhdimisht janë përmendur me respekt bëmat e mira të paraardhësve. E njëra ndër to, që ka zanë vend të rëndësishem është ruajtja e origjinës, prejardhjes iliro-shqiptare. Prandaj, vuthjanët kudo që ndodhen, deri në ditët tona, e dinë prejardhjen, e dinë se janë autoktonë në trojet e veta, por është e kuptueshme se disa ngjarje dhe personalitete përjashtohen në qenien e njerëzve për rëndësinë që kanë pasur, kanë dhe do të kenë. Prandaj, edhe vuthjani të flet me krenari për të parët e vet, për bëmat e tyre, trimërinë që kanë treguar ata për mbrojtjen e trojeve amtare qysh në lashtësi. Të paharruara kanë mbetur dhe janë përcjellë vazhdimisht në odën e burrave, luftërat e paraardhësve tanë kundër pushtimeve latine, bizantine, sllave e osmane. Të gjitha trimëritë janë përjetësuar në legjenda, tregime e këngë nga anonimi popullor.



**Lufta kundër pushtuesit osman**

Një ndër këto ngjarje të rëndësishme, që është ruajtur dhe përcjellur nëpër breza, është edhe lufta e Kelmendit kundër pushtuesve osmanë. Sipas gojëdhanës lufta ka qenë e gjatë, e ashpër dhe me shumë viktima nga të dyja palët, me shumë dame për palët ndërluftuese. Legjenda mbi këtë ndeshje të madhe ashtë ruajtur dhe përcjellë nëpër shekuj në Odën e Burrave nga të moshuarit, të cilët kur tregonin bëmat e të parëve për mbrojtjen e vatrave arbërore, të prenishmit i ndëgjonin me vëmendje dhe respekt. Në këtë legjendë thuhet : "Në kohën kur push-

tuesit osmanë luftonin me zaptue tokat tona, të parët tanë kudo luftuan burrnisht e trimnisht për mbrojtjen e trojeve të veta. Luftë të rreptë e të gjatë bani edhe Kelmendi, gjithkund në tokat shqiptare, prej Jeni Pazarit e deri në Nikç. Thonë se luftë e madhe ish kanë ba në Luginën e Gucisë, ku pushtuesit osmanë u nalën për shumë kohë. Kelmendasit, e kishin pas damtue shumë pushtuesin osman tue mësye natën ne çadrat e tyne, tue vra shumë ushtarë osmanë e pa u damtue vetë, tue u kthye në shpatijet e maleve. Prej andej ruheshin se mos u afroheshin ushtarët osmanë. Kelmendasit kur shkojshin në luftë, secili kishte me veti ka një duek të mushun me lesh dhensh të pa lamë. Këtë e vejshin përpara dhe shkonin tue e shty e tue ju afrue armikut. Ushtarët osmanë kishin armë të mira, por me to nuk mujshin me vra kelmendasit se plumat nuk e çpojshin leshin e pa lamë, po meteshin në ta. Osmanët bajshin çudi pse nuk pa mund vrasin kelmendas, kur ata i msyjshin dhe i vrisnin natën. Besa,në kët' luftë burrave ju kanë nimue edhe gratë me çka kanë mujt. Në të tana luftnat, gratë e Kelmendit janë të ndigjueme. Kështu pra lufta nuk po maronte e ushtarët osmanë kishin tërbue krejt prej inatit çi s'po munen me shtrue Kelmendin. Dhe, që besa e burrave, nuk munem me ditë edhe sa kohë kish g'jat ajo luftë sikur të mos e kishin marrë vesh ushtarët e sulltanit se si mrohen Kelmendasit me lesh dhensh të pa lamë. Dhe e kishin pas marrë vesh nji natë, qi kishin pas vra do kelmendas e shokët nuk kanë mujt me i bajt, por kanë met aty ku i kanë vra. Kur i kanë gjet' ata të vramit, i kanë gjetë bashkë me duej të mushun me lesh të pa lamë. Besa, more burra, në këtë luftë ashtë vra një mashkull i ynë, çi ish kanë boll trim. Emnin e ka pas Nrel Bala, bash vllau i Gjon Balës. Kur panë ushtarët osmanë me çka mbroheshin kelmendasit, kur msyjn natën, morën pranë shumë huj e ata huj i mprehën në të dy anët, pastaj shkuen e i ngulën nëpër ato vene çi vijshin kelmendasit natën. Kështu, kur kelmendasit msyenin natën, ranë në pengesa, në huj çi kishin ngulë osmanët dhe nuk mujtën me përparue ma anej, po u çuen n'kamë e kur u çuen i msyen ushtarët osmanë dhe i thynë. Kështu kanë ardhë pushtuesit osmanë në anën tonë. Kur hinë në venin tonë ata kishin bae, çka bajn ata, çi nuk e kanë rodin e burrnisë, kishin pas vra, djegë, plaçkit çka kanë gjet. K'shtu kish pas marue kjo luftë, por kelmenasit kurrë nuk e pushuen luftën kunër pushtuesit osman, e ma vonë kunër pushtuesve tjerë. Qysh n'at kohë kanë met emnat : Guri i Gjon Balës (në Balcinë të Luzhës), Ashti i Nrelit (pyll midis Zarunicës e Fushës sirme). K'to emna janë edhe sot. Pra, duhet me dit' se tokat e Balës kanë ken prej te Guri i Sahatit e deri në Shkallë të Vuthit, prej te Liqeni i Shtarës e deri te Guri i Gjon Balës. Gjith' ky ven, me bjeshkë e vrri, a ken i t'parve tanë. Ne sot nuk e kemi të tan' truellin e Balës, se nat kohë shumë kelmendas e lëshuen venin e msyen kah mujtën. Kishin pas shkue në thellsi të bjeshkve deri në Malsi të Madhe e

ma larg, por edhe në drejtim të veriut kah Rozhaja e Peshteri, ku edhe sot janë kushrijtë tanë. Disa edhe ishin ken kthye prapë se Gjoni jau pat lanë amanet, mos me l'shue truellin e vet. Edhe një gja duhet me dit ; thonin të moshuanit. Në venin tonë nuk ka pas' kam shkjau. Ata, ktu i solli turku raje e na meten ma jau pa sherrin brez pas brezi'". Kështu thotë gojëdhana popullore. Deri këtu shkon edhe lidhja farefisnore e brezave. Prandaj, përfshirja e një periudhe shumëshekullore në gojëdhanën popullore më së miri dëshmon se vuthjanët janë banor autoktonë në trojet e tyre të lashta dhe nuk janë ardhacak të vonshëm, sikurse janë munduar e mundohen t'i paraqesin historjanët dhe etnografët serbosllavë. Vuthjanët kelmenas kanë lënë gjurmë të pashlyeshme në trevat e tyre etnikisht të pastra, të cilat, madje dhe sot, në pjesën ma të madhe të tyre, janë etnikisht të pastra. Pra, në këtë trevë jetoi dhe mbijetoi në shekuj elementi iliro-shqiptar në vazhdimësi e pa ndërprerje. Në lidhje me dy vllazërit vuthjanë, të dhanat gojore nuk përputhen plotësisht. Të moshuarit, që kam bisedua me ta, për kët' problem, kanë deklaruar se edhe ato janë vuthjanë. Vllazëria Gocaj, thonin të moshuarit, padyshim u larguan nga k'to troje në drejtim të Peshterit, prej nga më vonë, një deg e kësaj vllazërie kthehet në Vuthaj. Kuptohet se gojëdhana nuk përcakton me saktësi datat e lëvizjes, kur u larguan dhe kur u kthyen, por pohon zhvillimin e ngjarjeve në kohë të ndryshme. Janë Vuthjanë autoktonë dhe banorë në trojet e veta, edhe vëllazëria Selimaj. "Na ,Selimajt jemi vuthjanë hanedan, jemi të Pretashit. Selimi, Isufi e Vuksani janë kanë vllazën. Te Isufit, në kohna t'hershme jan ken çue prej knej dhe kanë pa shkue e zan ven në Nikç. Atje janë edhe tash trashigimtarët e tij. Disa prej tyne kan majt fenë myslimane, e disa të tjerë janë kthye prapë në fenë e t'parve".



**Përfundime**

Pavarësisht nga ndonjë ndryshim që vihet re në tregimet e të moshuarve. Çka ashtë e kuptueshme, po të kihet para sysh fakti se kanë kalue shumë e shumë shekuj, të gjithë ata të moshuar që kam pasur fatin e mirë të bisedoj me ta në lidhje me këto probleme, kanë qenë të një mendimi për çështjet që po rendisim : Vuthjanët qysh në lashtësi janë autoktonë në trojet e tyre, në vendbanimet e sotme, por edhe të shpërndarë në shumë krahina të tjera ; Vuthjanët janë kelmendas autoktonë në Kelmend dhe jo ardhacak; - hapësira vuthjane ka qenë etnikisht e pastër, e banueme vetëm nga fisi vuthjan. Pushtuesit e ndryshëm që kanë kalue nëpër këtë trevë gjithmonë u larguen prej saj ; - në kohën e pushtimit osman në k'to anë pati dyndje ardhacakësh të myslimanizuar, sikurse ka qen Radoja nga Kuçi ; - në të njëjtën periudhë shumë shqiptarë nga Gucia e Plava, që kishin prenue fenë islame, lidhen krushqi me ardhacakët e myslimanizuar serbisht-

folës, gjë që gradualisht në këto familje, çoj në humbjen e gjuhës shqipe dhe marrjen e gjuhës së nënës ; -gjatë periudhës së pushtimit osman, shumë familje vuthjane për shkaqe të dhunës turke ose për shkaqe ekonomike u detyruan të largohen nga këto troje në drejtime të ndryshme. Shpërngulje të shumta nga k'to treva shqiptare, ka pasur sidomos rreth viteve 1700, dhe më vonë me 1912, 1913, 1919 e 1920. Por shpërnguljet ma të mëdha vihen re pas vitit 1960 ; -shqiptarët e krahinës Plavë e Guci, pra edhe vuthjanet kelmendas, morën pjesë aktive në të gjitha lëvizjet e mëdha dhe të vogla kryengritëse kundër pushtuesve osmanë dhe ma vonë, atyre serbosllavë.
Sidomos, janë për t'u përmendur kryengritjet e viteve 1684, 1711, 1737-1739, 1847, etj, veçanarisht e randësishme ka qenë lufta e vitit 1878-81, për mbrojtjen e k'tyne trojeve nga pushtuesit malazias. Gjithashtu, vuthjanët kanë marrë pjesë në të gjitha lëvizjet kryengritëse kundër pushtuesve osmanë, që çuen në shpalljen e pavarësisë të shtetit shqiptar, nga përfaqësuesit e tij në Vlorë, me 28 nëntor 1912. Megjithëse në këtë krahinë lufta vazhdoi deri në vitin 1924. Sipas dëshmive që disponojmë, Gucia e Plava kanë qenë krahinë e Shkodrës deri rreth viti 1800. Pastaj, kjo krahinë kalon në vartësi administrative të Prizrenit, dhe ma vonë të Pejës. Kelmendi, pjesë e të cilit ashtë edhe treva vuthjane, në të kaluarën ka pasur shtrirje shumë ma të madhe nga ajo që ka sot. Një gjë e tillë dëshmohet dhe vërtetohet me faktin se edhe sot kemi krahina kelmendase që mbijetuan nëpër shekuj duke u ndeshur me pushtues të ndryshëm sllavë, osmanë, e përsëri sllavë, por që sot ndodhen në trojet e tyre etnike si në Rugovë, Pejë, Rozhajë e deri në Sanxhak. Vetëm në Plavë e Guci janë rreth 27 vllazëri me origjinë kelmendase, kurse Rugova është tërësisht kelmend etnikisht i pastërt. Velikasit, banorët e Velikës, fshat në komunën e Plavës, me origjinë shaljanë, janë të asimiluar e sllavizuar nga kisha ortodokse sllave. Kusherijt e të njëjtit trung ndodhen në fshatra të rrethit të Pejës, kryesisht në Isniq. Ndërsa në Velikë një vllazëri e ka rujtur miemnin "Shaliq". Të moshuarit në tregimet e tyre mbi lashtësinë nuk harrojnë as grekun, i cili, thonin ata, la parmendën në arë dhe shkoi andej ka kish pas ardhë. Gjithsesi të huajt që kaluen nëpër këto troje, lanë gjurmë, sidomos në besimet fetare. Dihet se sot shqiptarët, pasardhësit e ilirëve, janë të tri besimeve : Katolike, myslimane, dhe ortodokse, përveç sekteve të tjera, që për fat të keq nuk janë as ato të pakta. Por, rëndësi të dorës së para ka fakti se megjithëse besimet fetare janë të ndryshme, marrëdhanjet e gjakut shqiptar, marrëdhanjet midis shqiptarëve të besimeve të ndryshme nuk u tranditën asnjëherë. Përkundrazi, pavarësisht nga besimi, ato dmth, marrëdhanjet vllazërore, kanë qenë dhe janë gjithmonë të tilla. Kështu në krahinën tonë, myslimanë e katolikë, kanë festuar bashkarisht bajramin dhe pashkën, kanë lidhë

kumari dhe vllazëri, madje ka pasur edhe raste të lidhjeve martesore. Gjithmonë janë ndodhur bashkarisht kur i ka thirrë atdheu, duke u betuar sipas traditës : "për qiell e për dhe e baj dekën si me le". Gojëdhana popullore shënon edhe faktin se pas vdekjes së Gjonit, Sanxhakbeu i Shkodrës e thërret Dedushin në besë "me ja mush menjen me nrrue fenë", por masi ky nuk ka prenue, ai e ka pret në besë. "Beglerët i kanë pas pru shkijet çipçinj në këto toka, tue u dhanë bjeshkë e vrri, e ata na metën k'tu ku i kemi edhe sot. Boll i keq ka ken edhe Mahmut Begolli i Pejës".

**Ardhacakët sllavë - armiq të përbetuar**

Armik i egër i këtyre trevave shqiptare, i të parëve tonë, ka qenë Car Dushani, i cili i ndëshkonte shumë rëndë "të pabindurit", duke i detyruar të prenonin fenë ortodokse dhe të flisnin "sikurse ka folur Zoti", mbasi sipas megallomanisë serbosllave, edhe zoti paska folur serbisht!!!... Që nga kjo kohë emrat vetjak, onomastika, pësoi një goditje të rëndë. Madje, në këtë drejtim, edhe te tri besimet fetare kanë lanë gjurmët e tyre. Pushtuesi serbosllav, duke u përpjekur që t'i jep ngjyrë sllave çdo gjurme iliro-shqiptare, me qëllim dhe në këtë krahinë, si në krahinat e tjera, ndryshuen shumë toponime si : Vuthaj-Vusanje, Guci-Gusinje, Martinaj-Martinoviq, Gricori-Grnčar, Pepaj-Pepiq, Nokshiq-Novshiqi, Plavë-Pllav, Dardha-Krushevo, Qafa e Diellit-Dio, Burimet-Izvori, etj.



**Jemi autokton në trojet tona**

Edhe të dhanat historike dëshmojnë se këto treva kanë qenë të banuara qysh në lashtësi nga fisi iliro-shqiptar. Është e njohur se fiset ilire luftuan kundër romakëve më se një shekull, dhe u pushtuan prej tyre vetëm në vitin 167. Kësaj periudhe i përket edhe legjenda e Vajzës së Vuthit, e cila dëshmohet në toponimet e ruejtura deri në ditët tona. Po ashtu ashtë fakt i njohur se Gucia dhe Plava kanë qenë krahinë përbërëse e "ilirikut" të Shkodrës. Mbi lashtësinë shqiptare të këtyre trëvave dëshmojnë edhe toponimet e tjera, si : Vizitori, Trojani, Vutkani, gjetjet arkeologjike në Rakopec (sot Brada e Vezirit), e cila në të kaluerën ka qenë pronë e vllazërve Vuthjanë - Bruçaj. "Kurt Lula-Bruçaj, komit, në kohën e pushtimit osman kishte vrarë shumë nizamë të turkut. Veziri i Shkodrës me dredhi e kish pas kap Kurtin dhe e kish pas var në flokët e tij. Qysh prej asaj kohe kët' bjeshkë e mori veziri i Shkodrës, prandaj dhe quhet "Brada e Vezirit". Monumente të tjera të kulturës, të lashtësisë ilire në këto treva janë, përveç gjetjeve arkeologjike në Rakopec, edhe varret e ilirëve në Vizitor

të Vogël, varret e ilirëve në Hot, Kisha Katolike në Martinaj, qysh në shek. XIV, xhamia e parë në Plavë vitin 1471. Rreth vitit 1638, sipas Mazrekut, shumica e popullsisë në Guci e Plavë ka kalue në fenë islame. Në Vuthaj, rreth vitit 1700 ka pasur mbi 40 myslimanë. Xhamia e Cekajve në Guci, ndërtuar në vitin 1687. Xhamia e Vezirit (Mehmet Pashë bushatit) në Guci, ndërtuar në vitin 1765. Xhamia e Gjyl Beut në vitin 1883/34. Xhamia e Ali Pashë Gucisë, ndërtuar në vitin 1899. Në Vuthaj kanë qenë fillimisht tri xhami, në katundin e epërm-Gjon-Balaj dhe Qosaj, si dhe mejtepi Gjonbalaj. Ma vonë u ndërtuan xhami edhe në Cerem e Valbonë. Në Runica dikur, sipas gojëdhanës, ka pasur xehe. Ky vend ndodhet sipër Liqenit të Shtarës. Duhet theksuar se, në k'to treva, në përgjithësi, nuk janë bërë kërkime të mirëfillta arkeologjike, megjithëse vende të tilla, ku ka mundur të bëhen kërkime, ka. Prandaj, duke pasur parasysh sa thamë, pretendimet serbosllave se, banor i parë i kësaj treve ka qenë Gjoni, i biri i Balës, janë të paargumentura, tendencioze, absurde dhe qëllimkëqia, të cilat, në fund të fundit, kanë vetëm një synim : Të mohojnë vazhdimësinë e elementit shqiptar në k'to treva. Në lidhje me këtë po u sjell një dëshmi autentike. Në vitin 1948 në Gjonbalaj, tek shpia e Çun Mulës, vjen një grup i përbër nga historianë dhe etnografë malazes, për të mbledhur të dhëna gojore. Shprehja e par e tyne ishte : Vi ste Albanci, ali dosljaci (ju jeni shqiptarë, por adhacakë). Në fakt, kjo nuk ishte pyetje, por një pohim joshës dhe provokues. Joshës se prenonte faktin se vuthjanët janë shqiptarë. Pra, nuk janë as turq, (sikurse i quanin dikur), as myslimanë. Por, nga ana tjetër, është një shprehje provokuese, për t'i futur në rrugë pa krye bashkëbiseduesit, sepse ata duhej të thonin, sipas logjikës serbosllave "jemi kelmendas, por ardhacakë". Kurse Cvijiqi me 1905 dhe 1908, jep k'to të dhana : Në Guci e Plavë dhe në 29 katunde të kësaj krahine janë 207 familje ortodokse me 2058 anëtarë ; 705 familje myslimane dhe 878 familje shqiptare. Është e qartë dhe dihet nga të gjithë se, edhe 705 familje myslimane, boshnjake, sikurse quhen nga populli i atjeshëm, për arsye se në familje kanë folur gjuhën e boshnjakëve të Bosnjës, në shumicën e tyre kanë qenë me prëjardhje shqiptare. Janë të njohura vëllazëritë shqiptare, si : Nikocaj, Berisha, Kastrat, Hot, etj., që në Guci, duke u martuar me gra boshnjake, nga thellësia e Luginës së Limit, sollën në familjet e tyre të folmen boshnjake. Është fakt i njohur dhe i prenuar, në kohën tonë, nga gjithë njerëzit e ndershëm, se diplomacia evropiane ka bërë padrejtësitë ma të mdha ndaj kombit shqiptar, ndaj çështjes kombëtare shqiptare, duke filluar që nga kongresi i Berlinit me 1878, Konferenca e Ambasadorëve në Londër në vitin 1912-1913, Konferenca e Parisit me 1919, dhe konferencen e Jaltës me 1945, duke shkëputur nga trungu kombëtar shqiptar me shumë se dy të tretat e territorit dhe më shumë se gjysmën e popullsisë, e në kët' kuadër

dhe krahinat Plavë e Guci, Hot e Grudë, që me luftën e tyre heroike, kundër pushtuesve osmanë e malazesë, sfiduan fuqitë e mëdha të kohës, mposhtën në fushën e luftës osmanët e malaziasit, duke mbrojtur me gjakun e tyre, këto treva të pastra etnike.

**Lufta e Nokshiqit. organizimi, zhvillimi dhe fitorja**

Shumë të dhana dokumentare dhe gojore dëshmojnë me qartësinë ma të madhe se populli i kësaj krahine, asnjëherë nuk i miratoi, nuk i prenoi as që do t'i pranojë kurrë vendimet e dhunshme, që coptojnë trojet shqiptare. Faqe e ndritur në historinë e luftërave, që kanë bërë të parët tonë, për mbrojtjen e trojeve të tyre, është padyshim Lufta e Nokshiqit dhe fitorja e arritur kundër forcave malaziase, diplomacisë së Fuqive të Mëdha të kohës, synimeve ekspansioniste ruso-sllave dhe dredhive osmane, për të shpëtuar veten në dëm të interesave jetësore të kombit shqiptar. Për fat të keq duhet thanë se kjo temë kaq madhore, që u kurorëzua me fitoren e shkëlqyer të forcave ushtarake shqiptare, të komanduara dhe të drejtuara nga Lidhja e Prizrenit, pothuajse nuk ashtë trajtuar fare, e cila për vendin që zë dhe jehonën që pati në ngritjen e ndërgjegjës kombëtare, meriton shumë ma tepër kujdes. Rrethanat në të cilat u zhvillua Lufta e Nokshiqit, kriza lindore, lufta ruso-turke dhe nënshkrimi i traktit famkeq të Shën Stefanit, e bënin situatën shumë të rëndë dhe të ndërlikuar për kombin shqiptar. Populli shqiptar në atë periudhë të vështirë ndodhej para dy alternativave¨: Të prenonte vendimet e Shën stefanit, të cilat copëtonin trojet shqiptare midis Bullgarisë, Serbisë dhe Malit të Zi, dmth të prenonte ripushtimin, ose të organizohej për të përballur situatën e ndërlikuar të brendshme dhe ndërkombëtare, të vazhdonte me trimëri luftën çlirimtare kundër pushtuesve të vjetër dhe të rinj. Populli shqiptar, megjithëse në rrethana të vështira, zgjodhi rrugën e dytë, rrugën e vazhdimit të luftës për çlirimin kombëtar, dhe për mbrojtjen e trojeve Etnike shqiptare, të rrezikuara nga synimet ekspanzioniste ruso-sllave

# ETNOGJENEZA E SHQIPTARËVE NGA ILIRËT

Anton Tomazh Linhart duke u mbështetur tek Thunmani shkruan se gjuha ilire jeton edhe sot. Eqrem Çabej, zhvleftësoi shumë argumente me të cilat mohohej lidhja birërore ndërmjet gjuhës shqipe dhe ilire. Gjuhëtari kroat Radosllav Katiçiq shprehet: Është normale dhe e natyrshme të konsiderohet se gjuha shqipe ka dalë nga ilirishtja. Shën Jeronimi, e njihte mirë situatën e pjesës perëndimore të Ballkanit të antikës, sepse edhe vetë ishte i lindur ilir. Kultura e Komanit. Etnologjia, kostumografia dhe format muzikore polifone dhe homophone janë karakteristika tipike ilire. Shqiptarët e kanë emrin nga fisi ilir albanoi, "arbanitai" që janë pasardhës të fisit ilir të albanëve- shkruan në kumtesën e ilirologut, arkeologut, ballkanologut e studiuesit arbëresh, Akademik Aleksandër Stipçeviq.

## 1. J.E.Thunman për prejardhjen e shqiptarëve

Me historianin gjerman J.E. Thunman, i cili para më se dy qindvjetëshave shkroi për prejardhjen e shqiptarëve në librin e tij, "Hulumtime rreth historisë së popujve të Europës lindore", nisë një varg shumë i madh shkencëtarësh, të cilët u morën me këtë çështje jashtëzakonisht të rëndësishme dhe interesante të paleoballkanikës. A janë shqiptarët banuesit e vjetër, sipas kësaj me grekët, populli i vetëm në Ballkan, i cili nga koha parahistorike, jeton në këtë hapësirë të njëjtë, në të cilën edhe sot jeton, ose ata në këtë hapësirë kanë ardhur vonë, në kohën ose edhe pas shpërnguljes së madhe të popujve në mesjetën e hershme? Nëse shqiptarët janë autokton, ç'e argumenton këtë autoktoni dhe nëse janë të ardhur prej nga kanë ardhur?
Thunmani, që atëherë duke pasur në dispozicion vetëm burimet historike përfundoi se, shqiptarët janë banuesit e lashtë dhe si argument për këtë hipotezë solli dokumentet e shkruara, të ruajtura të mesjetës, në të cilët nuk hasim gjurmën më të vogël për ndonjë shpërngulje shqiptarësh në vendbanimin e tyre të sotëm. Ky argument edhe sot është i qëndrueshëm dhe në të, me të drejtë, mbështeten të gjithë ata që mbështesin, ose në të kaluarën kanë mbështetur tezën e autoktonisë së shqiptarëve.
Pas Thunmanit, këtë tezë e mbrojtën shumë historianë, filologë, e shkencëtarë të tjerë. Kështu, historiani dhe shkrimtari slloven Anton Tomazh Linhart, në veprën

e tij “Pasqyrë e historisë së Kranjës dhe vendeve tjera sllavo-jugore në Austri”, duke u mbështetur tek Thunmani shkruan se gjuha ilire jeton edhe sot, edhe pse jo e pastër, në malet shqiptare, (und noch heute, abër vohl nicht mehr rein in den Gebirgen Albanienslebt). Në qindvjetëshin e 19-të, tezën e autoktonisë së shqiptarëve e mbështesin shumë shkencëtarë, ndër ta vend jashtëzakonisht të rëndësishëm zë konsulli austriak dhe njohës shembullore i të kaluarës dhe i kulturës shqiptare, Johan Gerog fon Hani, me veprën e tij të rëndësishme “Studime shqiptare I-III”. Hani, duke i mbështetur konkludimet e veta në njohjen e thellë të burimeve historike dhe të historisë së gjuhës shqipe, është i pari, që tezën e autoktonisë së shqiptarëve e vendosi në baza të shëndosha e solide shkencore. Meritë e tij e veçantë është se tërhoqi vëmendjen e opinionit shkencor kah toponimistika, si lëndë e rëndësishme për studimin e vazhdimësisë iliro-shqiptare. Shpjegimi i tij i disa emërtimeve ilire të vendeve, me ndihmën e gjuhës shqipe, si p.sh. Dalmacia nga delme = dele, Ulcinium nga ulk = ujk dhe shumë e shumë të tjerë, që deri më sot mbeten në fuqi.



**2. Në shekullin e XIX - vazhdojnë hulumtimet**

Teoria e autoktonisë së shqiptarëve dhe e prejardhjes së drejtëpërdrejt nga ilirët, qe e pranueshme në tërsi, deri në fund të shekullit të XIX-të, kur disa gjuhëtarë, njohës të mirë të gjuhëve të vjetra ballkanike, nisën të theksojnë se gjuha shqipe nuk është zhvilluar nga ilirishtja, por nga trakishtja dhe sipas kësaj, as shqiptarët nuk mund të konsiderohen pasardhës të ilirëve, por të trakasve. Përfaqësues kryesor të kësaj teorie, në fillim, ishin filologët e njohur K. Pauli (1891) dhe H.Hirti (1898), e pas tyre edhe shumë të tjerë. Sipas kësaj teorie, gjuha shqipe nuk ka mundur të zhvillohet në zonën në të cilën ajo flitet sot, por në brendësi të Ballkanit, në zonën në të cilën, në kohën antike, jetonin trakasit dhe prej saj del se shqiptarët nga këto treva janë vendosur në trojet ku jetojnë sot. Për mendimet e këtilla si argument sillen ngjashmëritë ndërmjet gjuhës rumune e shqipe.
Nëse është e vërtetë kjo që, sipas kësaj teorie dëshirohet të argumentohet si e tillë, shtrohet pyetja: kurë shqiptarët nga brendia e Ballkanit u shpërngulën kah perëndimi? Sipas të parëve (V.Parvan) kjo ngjau ne shekullin e III ose të IV të erës sonë, pra që në kohën e mbretërisë romake, ndërkaq sipas të dytëve, u vendosën në kohën e dyndjeve të popujve në mesjetën e hershme (K. Juriçeku) dhe sipas të tretëve mendohet se tek kjo dyndje gjithsesi arrihet pas vendosjes së sllavëve në këto anë (A.M. Selishçev, J. Popoviq), ndonjë prap beson se shqiptarët atje kanë mundur të paraqiten në kohën turke (F. Kordinjano).
Megjithate, teoria trakase nuk është e vetmja me të cilën përpiqet të pengohet

autoktonia e shqiptarëve dhe prejardhja e tyre ilire. Linguisti bullgar Vlladimir Georgiev gjeti ngjashmëri ndërmjet gjihës shqipe dhe asaj dako-mizike andaj përfundon se shqiptarët janë shpëngulur nga vendbanimet e Dacisë antike. Të tjerët prap, gjithnjë duke u nisur nga studimet gjuhësore, arrijnë në përfundimin se shqiptarët rrjedhin nga simbioza gjuhësore iliro-trakase, sipas kësaj edhe i simbiozës etnike (N. Jokli), të tjerët tek shqiptarët shohin pasardhësit e trakasve të ilirizuar etj.

### 3. Eqrem Çabej argumenton lidhjen e gjuhës iliro-shqiptare

Mirëpo, duke studjuar këtë çështje, shumë përfundime në të cilat arrijnë gjuhëtarët e së kaluarës i mbështesin në hulumtimet e pamjaftueshme të gjuhës shqipe, sidomos të historisë së saj. Hulumtimet intensive që kohën e fundit i ndërmorrën gjuhëtarët shqiptar në rend të parë gjuhëtari Eqrem Çabej, zhvleftësuan shumë argumente me të cilat deri sot mohohej lidhja birërore ndërmjet gjuhës shqipe dhe ilire. Pikërisht njohja e pamjaftueshme e lëndës gjuhësore shqiptare nxiti shumë shkencëtar të përfundojnë se shqiptarët nuk kanë terminologji vetiake detare dhe peshkatare dhe këtë e merrnin si argument se shqiptarët nuk kanë mundësi t'i banojnë zonat bregdetare, ku kjo terminologji ka qënë e nevojshme, pra pranë detit. Por, u tregua se, ky përfundim është i pasaktë, sepse shqiptarët kanë terminologji shumë të pasur detare dhe peshkatare, për ç'gjë gjuhëtarët e moçëm, thjeshtë nuk dinin se ekzistonte.



### 4. Radosllav Katiçiqi: Gjuha shqipe ka dalë nga ilirishtja

Është interesante së gjuhëtarët, natyrisht jo të gjithë, të cilët argumentet e veta i mbështesin gati kryesisht në studimin e gjuhës shqipe e të gjuhëve ballkanike, mohonin lidhjen ndërmjet shqiptarëve dhe ilirëve, në kohën më të re, gjithnjë sjellin argumente më të shumtë, me të cilat këtë lidhje e argumentojnë dhe kështu pikërisht gjuhëtarët u bënë kundërshtarët kryesor të teorisë së autoktonisë së preajrdhjes së shqiptarëve. Dhe, këto argumente vërtetë janë bindëse. Në mesin e tyre është p.sh. edhe e dhëna se në gjuhën shqipe janë ruajtur huazime nga dialekti dorik i gjuhës së vjetër greke, të cilat, është e qartë, i huazuan ilirët në periudhën antike nga kolonistët grek në trojet ilire (Apidamnos, Apollonia, Orikon etj), me të cilat ilirët jetuan në simbiozë një kohë shumë të gjatë. Sa për ilustrim po përmendim fjalët b l e t ë e cila ka prejardhje nga fjala greke fjala m o k ë n ë, mulli rottaiv dore në të cilën dallojmë fjalën greke etj. Emrat e

shumtë të vendeve të kohës antike janë ruajtur në gjuhën e sotme shqipe, në ato forma në të cilat më shpesh mund të shpjegohen me ligjshmëritë fonologjike të gjuhës shqipe. Në rezultate të ngjashme kanë arritur gjuhëtarët duke studjuar antroponiminë dhe çështje tjera gjuhësore. Kjo pati si pasojë se edhe gjuhtarët gjithnjë e më shumë po përqafojnë teorinë e prejardhjes së drejtëpërdrejtë të gjihës shqipe nga gjuha ilire (V.Pisani, Ë. Cimohovski etj.), ndërkaq gjuhëtari zagrebas Radosllav Katiçiq, qëndrimin e vet për këtë çështje e ka përmbyllur në fjalinë: "Është normale dhe e natyrshme të konsiderohet se gjuha shqipe ka dalë nga ilirishtja". Ky gjuhëtar hodhi poshte prejardhjen trakase, sepse mendon se ngjashmëritë ndërmjet gjuhës shqipe e rumune nuk mjaftojnë për të nxjerrë përfundime për lidhjen e tyre gjenetike.
Teorinë trakase e kundërshtoi ashpër edhe filologu Italian Vitore Pizani, i cili me të drejtë vëren se " nëse në periudhën antike në Shqipëri është folur gjuha ilire, nuk shoh se si popullsia e Shqipërisë këtë gjuhë ka mundur ta zëvëndësojë me trakishten", gjegjësisht, " nëse pandehim se ata deri në okupimin romak kanë folur ilirishten, nuk shoh se si kanë mundur ta zëvëndësojnë gjuhën e vet me gjuhën e një populli tjetër i cili kurrë nuk e ka sulmuar ose okupuar Shqipërinë". Mirëpo, sadoqë lënda gjuhësore dhe interpretimi i saj është me rëndësi të dorës së parë për studimin e problemit të etnogjenezës së shqiptarëve, prap duhet theksuar se kjo lëndë nuk është e vetmja, me të cilën përpiqet të ndriçohet ky problem. Me rëndësi të veçantë janë rezultatet e reja të hulumtimeve arkeologjike, të cilat gati në heshtje të plotë të burimeve historike, për periudhën nga shekulli i VI e deri në shekullin e XI se çka ngjarë në këtë pjesë të Ballkanit, ofrojnë mbështetje më bindëse për ndjekjen e fatit të banorëve të vjetër gjatë mesjetës së hershme. Në Këto rezultatet duhet konsideruar edhe ata që, në kohën më të re, kanë shënuar shkencat tjera, p.sh. etnologjia, antropologjia etj. Me hulumtimin e këtij problemi kompleks sot mirren shumë specialistë, në rend të parë shqiptar. Për problemin e etnogjenezës së shqiptarëve është diskutuar në tubimin shkencor, i cili u organiua në Tiranë më 1969. Në aktet e këtij tubimi, të cilat më parë u botuan në gjuhën shqipe e pastaj edhe në gjuhën frengjishte me titull "Ilirët dhe gjeneza e shqiptarëve, (Tiranë 1971), hasim punime në të cilët këtë problematikë e ndriçojnë nga aspekti gjuhësor (E.Çabej, J. Gjinari etj). Edhe një konferencë e ngjashme me titullin "Konferenca kombëtare për gjenezën e popullit shqiptar, gjuhën dhe kulturën e tij", me pjesëmarrje të shumë specialistëve të huaj, u mbajt në Tiranë më 1982. Këtij problemi pjesërisht i kushtohet edhe Kuvendi i parë i studimeve ilire (Tiranë 1972), poashtu me pjesëmarrje të specialistëve të shumtë të huaj, në mesin e të cilëve pati edhe nga Jugosllavia titiste.

## 5. Ndihmesa e disiplinave tjera shkencore

Gjithë kjo pati për pasojë, se sot problemet që lidhen me etnogjenezën e shqiptarëve pakrahasueshëm janë me të njohur se sa kanë qënë para njëzet vjetësh.

Të shohim tani se si me ndihmenë e disiplinave shkencore i shkoi përdore specialistëve të hudhin shkëndija drite në rrethanat e kësaj pjese të Ballkanit Perëndimor, në kohën e mesjetës së hershme dhe se si sot, përballë shumë paqartësive dhe problemeve të panjohura mund të përcillet procesi etnogjenetik, i cili solli krijimin e popullit shqiptar në hapësirën gjeografike në të cilën jeton sot.

Në kohën parahistorike, në hapsirën ku sot jetojnë shqiptarët, kanë jetuar fise të ndryshme ilire, në mesin e të cilëve edhe një, i cili për problematikën tonë, është me rëndësi të veçantë, emrin e të cilit nuk e ka ruajtur gjeografi grek Ptolomeu në qindjvetorin e dytë të erës sonë. Ky është fisi Albanoi me kryeqytetin Albanopolis. Dimë se ky fis është në pjesën qëndrore të Shqipërisë së sotme dhe se Albanopolisi, sigurisht ka qënë në Zgjerdhesh në afërsi të Krujës, ku janë zbuluar relikte monumentale të fortifikimeve, ndërtimeve etj. Në kohën e sundimit të gjatë romak në disa krahina, sidomos nëpër qytete dhe në rrethinën e tyre është krijuar një lloj simbioze, më parë greko-ilire e më vonë edhe iliro-romake. Në qytetet e mëdha siç kanë qënë: Apollonia, Scodra, Dyrrachiumi, Lissusi e të tjerë, në kohën romake vijnë kolonistë italic, të cilët imponojnë gjuhën e vet latine, si gjuhë të administratës , ushtrisë dhe në përgjithësi në jetën publike. Ata me veti sjellin teknologji, më të përparuar për ndërtimin e enëve të baltës, për përpunimin e metalit, ndërtojnë rrugë të shkëlqyera, nëpër të cilat, bashkë me ushtrinë do të vijnë nga Italia dhe nga krahinat tjera të Perëndorisë romake prodhime të ndryshme kulturore, si dhe ide të reja e religjione të reja. Prodhimi serik i mallit të konsumit të përgjithshëm, do të sjellë stagnimin dhe rënjen e kulturës tradicionale materiale vendase dhe në bazë të pranisë së punëtorive romake, në qytetet e vendbanimet ilire, ka nxitur shumë hulumtues të sotëm, ta mbiçmojnë intensitetin e romanizimit. Fakti se ilirët as në jug, as në pjesët tjera të Ballkanit nuk kanë hartuar alphabet kombëtar dhe se mbishkrimet varrore e në objekte tjera i kanë shkruar kryesisht në gjuhën latine ose greke dhe më shumë i ka kontribuar sjelljes së përfundimeve të pasakta për romanizimin e krahinave ilire.

Në të vërtetë, anasit e vjetër të Ilirisë Jugore, përkundër ndikimit në një kohëzgjatjeje shumëshekullore të bashkëjetesës që kanë ushtruar kolonistët grekë, pastaj romakë, vazhduan ta jetojnë jetën e vet, ta flasin gjuhën popullore, të besojnë në hyjnitë e veta të moçme, të shërohen me ilaçe të moçme popullore etj. Ndërkaq,

romakët nuk kanë qenë gjithaq të interesuar patjetër të denacionalizojnë vendin që kanë okupuar, andaj në ato vende kanë pasur qëndrim tolerant ndaj vendasve, ndaj kulturës së tyre, gjuhës e religjionit. Pikërisht në Ilirinë e Jugut, për këtë kemi argumente bindëse: jashtë vendbanimeve urbane, kazamateve ushtarake, qendrave xehëtare dhe vendkryqëzimeve të mëdha nuk gjejmë mbishkrime në gjuhën latine. Në brendësi, populli, pa u penguar nga ardhësi-ardhacakët, vazhdoi ta jetojë jetën e vet e ta flasë gjuhën e vet. Sa i përket gjuhës, kemi argumente pikërisht nga antika e vonë, për më tepër Shën Jeronimi, i cili sigurisht e njihte mirë situatën e pjesës perëndimore të Ballkanit në kapërcyell të antikës sepse edhe vetë ishte i lindur ilir, shënon në shekullin e V, në jetëshkrimin e vet për shën Hilarionin, se në rrethinën e Epidaurumit (Cavtatit të sotëm), flitet në gjuhën e vendit e këtë gjuhë të vendit e përmendë edhe njëherë në komentet e veta të Isaisë si "gentilis barbarusque sermo".

**6. Emrat e përdorur ilirë**

Fundin e antikës dhe dyndjen e popujve dhe dyndjen e popujve, krahinat e ilirëve të jugut e pritën me popullsi romane e me vendëse të romanizuar ose gjysëm të romanizuar në qendrat urbane e me popullsi autoktone në brendësi. Sidomos, kjo popullsi e paromanizuar qe e pranishme në vendkalimet malore, vështirë të arritshme, të cilat kurrë nuk kanë qënë të nënshtruara procesit të romanizimit. Megjithëkëtë, edhe ajo shtresë e popullsisë vendase që u romanizua nëpër qytete ose në afërsinë e tyre, nuk e kishte harruar prejardhjen e vet, siç mundet bukur mirë të argumentohet me faktin se me këmbëngultësi, fëmijve të vet i vënë emra të vjetër ilirë, si p.sh. Pletor, Gentius, Tata, Anula dhe shumë e shumë të tjerë, të cilët i lexojmë nëpër monumentet mbivarrore të shkruar në gjuhën latine ose greke. Përveç tjerash në këto monumente, jo rrallë hasim të latuar heronj vendës të veshur me rroba popullore, nga e cila mund të shihet mirë se me çfarë këmbëngulje ilirët ruanin tiparet kombëtare dhe identitetin e vet nacional.

Ndarja e mbretërisë në qindvjetëshin e katërt të erës sonë në ate të lindjes dhe të perëndimit, e cila ilirët e jugut i mbërtheu në përbërje të perandorisë lindore romake, si dhe shtegëtimet afatshkurte të gotëve e hunëve në qindvjetëshin e pestë nuk sollën kurrfarë ndryshimesh të rëndësishme etnike. Ndryshime të këtilla nuk ndodhën as në periudhën e dyndjes së popujve as shtegëtimeve të avarëve e sllavëve, sepse e kemi të njohur dhe të ditur nga burimet historike, se kjo zonë ilire, në këtë kohë, nuk u gjet në sulmin kryesor të valës migracionale avaro-sllave. Shprishje më të mëdha etnike nxiti përqëndrimi i mëvonshëm i sllavëve

si pasojë e invazionit bullgar nga gjysma e dytë e shekullit të IX deri në fillim të shekullit të XI dhe ate pikërisht në jug të Shqipërisë së sotme, si dhe zgjërimi i elemntit sllav në Shqipërinë Veriore.
Burimet shumë më të mangëta historike nga mesjeta e hershme, që kanë të bëjnë me zonën e krahinave jugore ilire, vështirë mund të na ndihmojnë për rekonstruimin e gjithë asaj që ka ngjarë me popullsinë e vjetër banuese, por që për etnogjenezën e shqiptarëve ka rëndësi shumë të madhe. Sa ka qënë numri i ardhacakëve, në rend të parë atyre sllavë, në atë zonë dhe a kanë pasur sukses t'ia imponojnë vendësve gjuhën e kulturën e vet deri në atë masë, sa që ta ndryshojë përbërjen etnike të popullsisë, ashtu siç ka ngjarë kjo në zonat tjera të Ballkanit perëndimor?

**7. Arkeologjia- Kultura e Komanit**

Për zbërthimin e kësaj pyetjeje themelore kemi në disponim një lëndë shumë të pasur arkeologjike, të rrëmihur në pjesën më të madhe në këta dhjetëvjetëshit e fundit, pastaj edhe rezultatet e disiplinave tjera shkencore.
Më parë, të shohim ç'thonë për këtë çështje gërmimet arkeologjike. Në kalimin nga shekulli i kaluar në këtë shekull, në Shqipëri, në afërsi të Keshtjellës "Kalaja e Dalmacies", në fshatin Koman, është zbuluar e para nekropolë e rëndësishme e mesjetës së hershme. Gjetjet e shumta më të reja të kësaj kulture, e cila sipas gjetjes së parë u quajt "Kultura e Komanit" dhe, e cila pati lulëzuar ndërmjet shekujve VI dhe VIII të erës sonë, arkeologëve u mundësuan të kenë njohuri në detaje për kulturën materiale pikërisht të kësaj periudhë, e cila fort pak, ose aspak, ka qenë e njohur nga burimet e shkruara.
Në kohën e njohjes së pakët të kësaj kulture, specialistët supozonin se bartësit e kësaj kulture janë sllavët dhe të tjerët, ndërkaq në tipologjinë e mjeteve të gjetura vërenin tipare të kulturës avare dhe në bazë të kësaj argumentonin praninë e sllavëve, gjegjësisht avarëve në Shqipërinë veriore. Lidhur me këtë kulturë, sot shumëçka është më e qartë, prejse arkeologët gjetën dhe hulumtuan tridhjetë nekropola me material shumë të pasur, i cili tipologjikisht i përkiste kësaj kulture. Që në fillim u tregua se lënda e gjetur në këtë nekropolë, në pjesën më të madhe nuk është e përpunimit as sllav, as avar, por i përkiste popullsisë e cila edhe më parë banonte aty. Padyshim, materiali i zbuluar nga gërmimet në varreza, kishte karakteristika të kulturës autoktone ilire dhe mjeteve tjera të stolisjes, të cilat tipologjikisht ndërlidhen drejtëpërdrejti me ilirët. Dukuria e disa simboleve religjioze ilire, në disa nga këto mjete, të cilat për nga forma dhe përmbajtja, dukshëm janë identike me simbolet religjioze ilire parahistorike,

tregon qartë se punonjësit e tyre dhe ata që i kanë mbajtë ato mjete në mesjetë i kanë dhënë atyre atë kuptim të njëjtë simbolik, që kanë pasur ato në kohërat parahistorike në këtë hapsirë. Për lidhshmërinë e kësaj kulture mesjetare me ate parahistorike, flet edhe fakti se forma e varrezave është identike si edhe në kohën parahistorike. Bartësit e kësaj kulture mesjetare kanë varrosur të vdekurit e vet në varreza të cilat kanë qënë të ndërtuara me pllaka vetikale gurore, ashtu siç kanë vepruar ilirët e kësaj hapësire para shumë qindvjetëshave.

Megjithatë në këtë kulturë mund të vërehen lirisht elementet e kulturës së vonë materiale të provincës romake, elemente të kulturës bizantine, gjithashtu edhe elemente të kulturës slave dhe avare. Gjithë kjo na zbulon se në mesjetën e hershme në zonën e Ilirisë Jugore u shprehën në kulturën materiale dhe shpirtërore të vendësve të gjithë faktorët relevant etnik, politik dhe kulturor të kësaj kohe në këtë pjesë të Ballkanit.

Por, prania e elementeve të përmendura joautentike në kulturën e Komanit nuk ndryshojnë veçoritë kryesore të kësaj kulture. Jashtë çdo dyshimi, se kjo kulturë është kulturë dhe vepër e popullatës vendase dhe se elementet joautokton, që u përmendën nuk mund të shpjegohen si faktorë për pjesëmarrje të rëndësishme të popullatës jovendase në krijimin e kësaj kulture, si dhe as për prani të rëndësishme të elementeve të huaj etnik, të cilët dukshëm do ta shprishnin strukturën etnike të këtyre anëve në mesjetën e hershme.

Përkundër kësaj teze, shpesh përdoret fakti se në Shqipërinë mesjetare, shumë të shpeshta janë emrat sllavë të vendeve, me ç'gjë, dëshirohet të argumentohet se elemnti etnik sllav ka luajtur një rol të rëndësishëm për ndryshimet etnike të këtyre anëve, se sa që tani del nga materiali arkeologjik.

Ky argument vetëm sipërfaqësisht sjell në dyshim konstatimet e dhëna më lartë. Mirëpo, është e vërtetë se janë të shumta toponimet sllave në Shqipërinë mesjetare, një numër mjaft i madh sosh është ruajtur deri në ditët e sotme që mund të shërbejë si argument i pranisë sllave në këto anë, ku është formuar populli shqiptar, por poashtu është e vërtetë se në këto anë edhe atëhere edhe sot, jetojnë shqiptarët, që tregon se ardhacakët sllavë gjatë kohës, janë asimiluar, respektivisht të shqiptarizuar dhe se ata u bënë njëri nga elementet konstituive të etnogjenezës së shqiptarëve. Lidhur me këto toponime sllave, duhet shtuar se ata më tepër janë argument i shtrirjes së shtetit bullgar, maqedonas dhe serb në këto krahina, se sa dokument për praninë e madhe të elementit etnik sllav. Për atë se është kështu, vërteton edhe e dhëna se mbreti Konstantin Porfirogenet, në qindvjetëshin e dhjetë, disa qytete në Shqipëri ende i quan me emrat e tyre të moçëm (antik) dhe shumë shpejt pas kësaj këto qytete të njëjtë në burime që do të dalin i quajnë me amra sllavë.

Emri i ilirëve për shenjëzimin e popullsisë vendase në këtë pjesë të Ballkanit për herë të fundit del në shekullin e VII në aktet " MIRACULA SANCTI DEMETRII", kjo ndërkaq është koha e lulëzimit të kulturës së Komanit. Lidhur me këtë shtrohet një pyetje qenësore: Ç'ndryshime janë bërë në përbërjen etnike të popullatës vendase në shekuj pas përmendjes së fundit të ilirëve deri në përmendjen e parë të emrit të shqiptarëve në shekullin e XI dhe pse përgjithësisht ka ardhur deri te këmbimi-zëvëndësimi i këtij emir? Poashtu, lidhur me këtë na imponohet edhe një pyetje tjetër, poashtu e rëndësishme: pse banorët e lashtë si emër të tyre kombëtar pranuan emrin e një fisi ilir nga brëndia e vendit, i cili në periudhën parahistorike dhe antike nuk luajti ndonjë rol të rëndësishëm, e nuk morën emrin e ndonjë nga fiset më të njohura, bie fjala të taulantëve, pirustëve etj?
Shumë më lehtë është të shtrohen pyetje të këtilla se sa në ato të jepen përgjigje. Fakti se banorët e lashtë në brendi i kanë ruajtur shumë më mirë doket e veta, gjuhën dhe kulturën e vet kombëtare se sa ata në pjesët bregdetare të Shqipërisë së sotme të cilët ishin të ekspozuar procesit shumë më intensive të romanizimit, mund të na shërbejë si mbështetje për shpjegimin e pyetjes pse albanoit e moçëm (antik) u bënë faktor kaq i rëndësishëm në Shqipërinë mesjetare. Gjithsesi, nuk është i parëndësishëm fakti se kultura e hershme mesjetare e Komanit u zhvillua më intensivisht në brendinë e Shqipërisë së Mesme dhe Veriore dhe se njëra nga nekropolat më të mëdha të kësaj kulture gjendet në Shqipërinë e Mesme, në Krujë, pra pikërisht në atë zonë, në të cilën në kohën antike jetonte fisi ilir ALBANOI, dhe ku gjendej qyteti i tyre kryesor ALBANOPOLIS. Asgjë e jashtëzakonshme, pra, që banorët antik vendas dhe ata të moçëm, të cilët emrin e vet kombëtar e ruajtën gjatë okupimit romak, e ruajtën po këtë emër edhe atëherë kur Perandoria Roake u shpartallua. Në çrregullimet e shumta që ndodhën në fund të antikës dhe në mesjetën e hershme , zona në të cilën jetonte ky fis u bë jashtëzakonisht e rëndësishme. Këtu do të zhvillohet një nga qendrat më të forta kulturore të kulturës autoktone mesjetare, ndërkaq albanoitët do ta ruajnë emrin e tyre nacional, të cilin shkrimtarët bizantinë nga qindvjetëshi i njëmbëdhjetë e këndej, do ta quajnë popull të zonës Albanon, e cila qendrën e vet e ka pasur në Krujë. Prandaj, nuk duhet në mënyrë të veçantë të argumentohet se arbanonët, të cilët shkrimtarët bizantinë i quanin "arbanitai" e ngjashëm, në të vërtetë janë pasardhës të fisit ilir të albanëve.
Kjo ruajtje këmbëngulëse e emrit fisnor, në të njëjtin vendbanim, më parë dëshmon për vazhdimësinë etnike dhe veç kësaj përjashton mundësinë se arbanitait mesjetarë kanë ardhur nga diku, sepse është e pabesuar që ardhësi dhe ardhacakët ta kenë lënë emrin e tyre nacional dhe ta kishin marrë e pranuar emrin

e një fisi të huaj të cilin e gjetën në atdheun e ri. Në të vërtetë, pikërisht fakti se në mesjetë është ruajtur emir fisnor i albanëve ilirë për shenjëzimin e banorëve të kësaj ane është dokumenti më bindës i vazhdimësisë etnike iliro-shqiptare. Indicie për rolin e rëndësishëm që albanoit kanë luajtur në mesjetë më shumë se sa në kohërat e vjetra gjejmë në faktin se Kruja një kohë të gjatë ka qënë qendër me rëndësi e Shqipërisë mesjetare. Këtu e ka pasë selinë e vet kryeipeshkëvi, i cili është quajtur “EPISCOPUS ALBANENSIS”, këtu ka qenë edhe qendra politike e Albanonit. Me kalimin e kohës emir arbanoi, albanenses e të ngjashëm, i cili më parë ka shenjëzuar banorët e zonës Arbanon, që ka qënë shtrirë si duket në Shqipërinë e Mesme, ndërmjet Durrësit dhe Dibrës, do të shtrihet edhe tek pjestarët tjerë të këtij populli, kurse gjuha të cilën ky popull e ka folur do të quhet gjuha arbëreshe.

**8. Etnologjia, veshjet ilire-xhubleta këmbanë.**

Përveç argumenteve të përmendura gjuhësore dhe arkeologjike, në dobi të vazhdimësisë iliro-shqiptare, vlen të përmendet se edhe shkencat tjera, në kohën e fundit kanë identifikuar lidhjet gjenetike ndërmjet ilirëve dhe shqiptarëve. Rezultate të rëndësishme kanë sjellur etnologët, të cilët në kulturën materiale dhe shpirtërore të shqiptarëve të sotëm zbulojnë elemente të kulturës ilire. Kështu, qysh Franc Nopça, më 1910, ka konstatuar se ca forma të veshjes popullore shqiptare vijnë drejtëpërdrejti nga veshja që ka qënë në përdorim në këtë hapsirë nga koha parahistorike. Këtu në rend të parë është fjala për tipin e fustanes së mbledhur në formë të këmbanës (zilit), të quajtur chubletë, e cila është pasqyruar në shumë monumente ilire të kohës antike dhe e cila pandryshuar është ruajtur deri në ditët tona në krahinat kodrinore të Shqipërisë Veriore, mandej në zonat e fisit të Kelmendasve në Kosovë dhe tek shqiptarët në Mal të Zi. Ky tip i veshjes në Ballkan është shumë i lashtë dhe nuk e kanë përdorur vetëm ilirët, por fakti se është ruajtur vetëm tek shqiptarët e vendeve malore dhe vështirë të kalueshme, ku përndryshe janë ruajtur edhe shumë relikte të tjera të kohës parahistorike, është një argument bindës se xhubleta është me prejardhje ilire.
Shqiptarët kanë ruajtur edhe një numër shumë të madhe elementesh tjera të veshjes popullore, të cilët në periudhën parahistorike dhe antike kanë qënë pjesë përbërëse e veshjes ilire. Me rëndësi të veçantë është veshja e gjatë, të cilën romakët e quanin “dalmatica”. Edhe kjo është ruajtur tek shqiptarët, por edhe tek popujt tjerë të Ballkanit. Rast i ngjashëm janë edhe opingat, prejardhja e të cilave nga koha parahistorike është e padiskutuar, mandej mbulesa të llojllojshme të kohës etj etj. Secili nga këto elemente të veshjes popullore shqiptare

veç e veç nuk flet në mënyrë eksplicite për vazhdimësinë iliro-shqiptare, siç është rasti me xhubletën, por të gjitha këto relikte të veshjes popullore ilire së bashku, krijojnë inventarin e veshjes shqiptare, të cilat mbështesin teorinë autoktone të prejardhjes së shqiptarëve.
Etnologët na kanë dhënë shumë elemente tjerë të cilët mbështesin këtë teori. Të përmendim rastin e kalendarit shumë të lashtë, i cili vitin e ndanë në tetë periudha kohore me 45 ditë për secilën dhe vitin e niste më 25 prill, dmth në fillim të përtrirjes së ciklit biologjik në natyrë. Ky kalendar tërheq rrënjët e veta të thella që nga kohërat e lashta parahistorike dhe antike, sigurisht edhe nga koha para ilire, ndërsa është ruajtur i pandryshueshëm tek malësorët e Bjeshkëve të Nemuna, bjeshkë të pashkelura de të lashta, që janë si dëshmitarë i gjallë i vazhdimësisë antike në këto male, që nga parahistoria e deri në ditët tona të sotme. Më tej, rëndësi të madhe ka fakti se në folklorin bashkëkohor muzikor shqiptar paraqiten disa karakteristika (format polifone në jug e ato homophone në veri) që shpjegohen me dallimet e formave muzikore që kanë ekzistuar në këtë hapësirë që në periudhën parahistorike. Këtë dukuri, ndërmjet tjerash, poashtu e kemi edhe në Bosnjë e Hercegovinë, që konsiderohet poashtu relikt i kohës së lashtë ilire.

**9. Religjioni dhe simbolet e kultit**

Shumë të gjalla, poashtu janë reliktet ilire në besimet popullore shqiptare lidhur me gjarpërin, kafshën, e cila në religjonin e lashtë ilir, sidomos në religjionin e besimit të ilirëve jugor, ka luajtur një rol shumë të rëndësishëm, mandej nesimet lidhur me kalin si kafshë autoktonike etj.etj. Analizat në imtësira të onomastikës popullore, pastaj e disa riteve të vdekjes, vallëzimit popullor dhe të shumë fushave tjera të jetës të shqiptarëve na çojnë në burime të largëta ilire dhe nëse nuk është e mundur për secilën nga ngjashmëritë ndërmjet dokeve ilire, shqiptare, besimeve etj, të konstatohet se paraqesin argument për vazhdimësinë iliro-shqiptare, nuk mund të mohohet vlera e atyre ngjashmërive për studimin e kësaj vazhdimësie.
Teza se shqiptarët në periudhën antike ose në mesjetë, në trojet ku sot jetojnë janë të ardhur nga diku dhe se nuk ekziston lidhja etnogjenetike ndërmjet banorëve të lashtë ilirë dhe shqiptarëve, niset nga supozimi se ilirët janë zhdukur që para ardhjes së shqiptarëve, se ilirët janë zhdukur si popull, dmth, janë romanizuar në atë shkallë sa që në periudhën antike kanë humbur gjuhën e vet dhe identitetin e vet nacional. Një hipotezë e këtillë ndërkaq jo vetëm që është e kundërt me faktet prej të cilëve disa i sollëm, por edhe metodologjikisht është

e gabuar, sepse pikënisjen e ka në mendimin e papranuar për ekzistimin e shtresave etnike të ndara ashpër, të cilat në atë hapësirë janë zëvendësuar njëra pas tjetrës. Dihet se shtresat e këtilla në histori janë jashtëzakonisht të rralla dhe se rregullisht ardhacakët përzihen me vendasit dhe se nga kjo përzierje lindin krijime etnike, amalgame etnike, të cilat herë bartin emrin e ardhacakëve e herë emrin e vendasve. Në Ballkan në kohën e antikës, së vonë, dhe të mesjetës së hershme, popujt sllavë, të cilët nga lindja kishin vërshuar pjesën perëndimore të Siujdhesës Ballkanike, në të cilën kanë jetuar ilirët, vendasit e romanizuar dhe ardhacakët nga Italia e nga vise të tjera të perandorisë romake, asimiluan pjesën më të madhe të popullatës vendase, duke ua imponuar gjuhën dhe kulturën e vet. Në të njëjtën kohë ata nga vendësit pranuan shumë doke, njohuri teknologjike, besime, forma muzikore, veshje, etj. Mirëpo sllavët nuk arritën t'i sllavizojnë menjëherë qytetet e mëdha përgjatë detit si dhe zonat në të cilat sot jetojnë shqiptarët. Këtu, në këto anë, elementi vendës arriti të asimilojë atë numër të vogël enklavash sllave dhe të tjera dhe kështu ta ruajë gjuhën dhe identitetin e vet kombëtar. Ky process i asimilimit nuk është e mundur të konstruktohet, porse rezultatet në të cilat ka rritur shkenca për prejardhjen e shqiptarëve shprishi shumë dyshime të mëparshme dhe shpjegoi shumë paqartësi. Për më tepër, teorive për dyndjen e shqiptarëve në zonat në të cilat sot jetojnë nuk i shkoi për dore as më herët të japin përgjigje gjegjëse në pyetjen të cilën qysh Thunmani e pat shtruar dhe të cilën edhe sot e konsiderojmë shumë të rëndësishme për problemin e etnogjenezës së shqiptarëve. T'i shtojmë këtij argumenti pyetjen: A është e mundur që një dyndje e këtillë të mbetej e pavërejtur dhe e paregjistruar në aktet bizantine e të ngjashme dhe në burimet historike të asaj kohe. Nuk duhet të harrojmë se, sikur këto teori për ardhjen e shqiptarëve të ishin të vërteta, atëherë shqiptarët do të duhej të vendosen në afërsi të Dyrrachiumit dhe të qyteteve të tjera të rëndësishme nën administratën bizantine dhe sigurisht do të duhej ta vërenin ardhjen e tyre, njësoj siç kanë regjistruar dyndjen ose bile edhe vetëm kalimin e popujve tjerë në kohën e mesjetës. Jo vetëm në burimet historike, por as në traditën popullore të shqiptarëve nuk hasen gjurmë për ndonjë ardhje të tyre në këto anë dhe një gjurmë e këtillë sikur të ekzistonte, do të ruhej në përralla ose këngë dhe të shpjegonte se ka ngjarë një dyndje e këtillë.



**10. Përfundim**

Gjithë atë që sollëm në këtë shënim, padyshim flet për shqiptarët si banorë të lashtë, gjegjësisht si pasardhës të drejtëpërdrejtë të ilirëve të moçëm. Nga kjo, natyrisht, nuk nënkuptohet se vetëm ilirët morën pjesë në etnogjenezën e shq-

iptarëve, por ama, elementi i vendasve të moçëm ilirë, ka qënë ai faktor i cili në atë etnogjenezë ka luajtur rol vendimtar. Por nuk ka fije dyshimi se shqiptarët janë pasardhës të drejtëpërdrejt të ilirëve.

(Ky studim i ilirologut arbëresh Akademik Aleksandër Stipçeviq, është botuar në sllovenisht në edicionin "Albanci", në "Cankarjeva založba" Ljubljana, më 1984.Përkthimi:Flori Bruqi)

# GJUETIA SERBE NË SHQIPTARËT E KOSOVËS, MASAKRAT SERBE NË VITIN 1912

*(Botimi në "RIGET" –më 7.11.1912)*

**Gjuetia serbe në njerëz**

Trupat serbe drejtojnë një luftë shfarosëse të frikshme ndaj popullsisë arnaute - banorët hidhen jashtë nga shtëpitë dhe qëllohen me armë si minj - telegram special nga korrespondenti jonë i dërguar pranë komandës serbe.

**Yskyb mbi Semlin, e Mërkurë**

Lufta serbe në Maqedoni ka marrë karakterin e një masakre të tmerrshme të popullsisë arnaute (shqiptare).
Ushtria ndjek një luftë shfarosëse të tmerrshme. Sipas prononcimeve nga oficerë dhe ushtarë janë vrarë 3000 arnaute midis Kumanovës dhe Yskyb (Shkupit) dhe 5000 përreth Prishtinës. Fshatrat arnaute rrethohen dhe me pas ju vihet zjarri. Banorët që dalin nga shtëpitë qëllohen për vdekje si minj. Kjo gjueti njerëzish tregohet me gëzim nga ushtria serbe.
Gjendja në Yskyb është e tmerrshme. Janë bërë kontrolle në shtëpitë e arnautëve dhe nëse gjenden gjëra që ngjajnë me armë njerëzit qëllohen në vend. Është shumë e pasigurt që të qarkullosh në rrugë sepse vazhdon të qëllohet drejt shtëpive dhe brenda tyre. Në çdo moment fluturojnë plumba të vegjël nëpër rrugë. Dje 36 arnautë u dënuan me vdekje pa gjyq dhe u ekzekutuan në vend. Lumi sipër në të djathtë është i mbushur me kufoma.
Çdo ditë krijohen ekspedita gjuetarësh në fshatrat përreth. Dje një oficer serb më tha mua se kishte marrë pjesë në një gjueti të tillë ku njëkohësisht mburrej se pardje me në fund kishte vrarë nëntë arnautë.
Nuk kalon asnjë ditë pa pasur ndonjë vrasje makabre e ndonjë arnauti. Unë dërgoj këtë telegram me një korrier të veçantë nga Yskyb në Semlin për të shmangur censurën e fortë. Do të provoj më vonë që të dërgoj korrespondencën.

## Barbarizmi serb në Shkup e Prishtinë

## (Rënia e Shkupit)

Në shkrimin tjetër për rënien e Shkupit, Magnussen, të titulluar “Rënia e Shkupit – Triumfi Serb – Vallja e Mbretit”, gazetari përshkruan rënien e Shkupit në duart e serbëve dhe gjuetinë e tyre kundër arnautëve. “Shkupi kapitulloi, Serbia feston! Na u bë e ditur sonte, kur ishim ulur në sallonin e hotelit dhe darkonim. Në hotel ishim oficerë dhe korrespondentë bashkë me princin Alexis”, shkruan pos tjerash ai.
Ai tregon se si Shkupi kishte rënë në duart e Serbisë pa asnjë rezistencë të madhe të armatosur, si dhe festën serbe, ku brohoritej “Rroftë mbreti!”
“Nga Pashiçi (kryeministër) deri tek oficeri me gradë me të ulët dhe komitët, të gjithë ishin nisur rrugës te vila ku ishte vendosur për ta përuruar mbretin për fitoren”.
Në shkrim kemi edhe deklarata të çuditshme të disa gazetarëve, të cilët urojnë serbët për fitoret e tyre. “Korrespondenti çek përuroi serbët për fitoren dhe shtoi se Shkupi nuk duhej asnjëherë më të binte në duart e turqve. Ndërsa Mac Hugh nga Daily Express solli urimet e popullit anglez dhe citoi deklaratën e Lloydit Georges, ku thuhej se kjo luftë duhej t’i sillte Ballkanit të Osmanlinjve përparim kulturor”, shkruan Magnussen në këtë artikull.



## Masakrat në Shkup

Në artikullin e datës 12 nëntor, të titulluar “Rëndësia e veçantë, ndalohet”, gazetari Magnussen flet për panikun në kryeqytetin maqedonas dhe vrasjet e shqiptarëve në rrugë.
“Këtu në Yskyb ne kemi mësuar për luftën më të gjithë tmerrin dhe egërsinë e saj”, shkruan ai.
Ai e përshkruan Shkupin si një qytet të bukur dhe oriental, që shtrihet në luginën e Vardarit dhe gazetari shpreh edhe frikën e tij për të treguar masakrat kundrejt shqiptarëve. “Masakrat e arnautëve sigurisht që nuk mund t’i tregosh zyrtarisht. Këto letra do të vijnë në Evropë vetëm nëpërmes telegrameve speciale ose korrierëve”, shkruan ai.
Tutje, ai tregon edhe qëllimin e ushtrisë se Serbisë për të marshuar në drejtim të Durrësit si dhe keqtrajtimin që u kishin bërë atyre.
“Ndër të tjera kishin bërë ç’ishte e mundur për t’i dhënë qytetit një pamje

serbe. Mijëra metra pëlhurë të kuqe, blu dhe të bardha vareshin duke formuar trengjyrëshin e shëmtuar që përshkonte çdo derë dhe dritare", shkruan ai. "Masakrat mbi arnautët ishin pikërisht një gjë e përditshme, një sport gjahu për ushtrinë serbe. Një ditë unë isha bashkë me një korrespondent të 'Daily Mirrors' dhe ishim dëshmitarë të një skene të këtij lloji. Një arnaut erdhi me shpejtësi nga një rrugicë pranë nesh i ndjekur nga tre ushtarë serbë. Të shtënat na kaluan para hundës dhe djali u rrotullua përtokë. Ai ishte ulur dhe mbante kokën mbi gjunjë dhe shikonte i frikuar", shkruan ai.

**Masakrat në Prishtinë, Prizren dhe Gjakovë**



"Në Prishtine dhe në rrethinat e Kumanovës është bërë ç'është e mundur për të shfarosur popullsinë shqiptare. Sipas atyre që thonë oficerët dhe ushtarët, janë 3.000 arnautë të varrosur në fshatrat e shkatërruara dhe që del akoma tym midis Kumanovës dhe Yskyb-it. Akoma më tepër janë qëlluar për vdekje në zonën e Prishtinës. Në rrethinat e Yskyb çdo ditë qahet nga një fshat. Fshatrave u vihet zjarri dhe njerëzit dalin nga shtëpitë e tyre për t'iu shmangur tymit të dendur dhe kur dalin qëllohen për vdekje si kafshë të egra", shkruan gazetari. Fritz Magnussen flet edhe për një pemë të madhe, ku ishin varur shumica e arnautëve shqiptarë. Edhe në kohë të Turqisë kishin ndodhur varje në këtë pemë. "Shumë gjak ka rrjedhur nën këtë pemë në kohët e tmerrshme të sundimit turk", shkruan gazetari, shkrim të cilin e kishte censuruar gazeta dhe nuk e kishte botuar.
Ai tregon edhe për masakrat që i kishte parë nga udhëtimi i tij prej Shkupit në Prizren. "Demat tërhiqin ngadalë qerret e tyre të mëdha të mbingarkuara me familje arnautë të shpërngulur. Gratë, që janë të mbuluara në fytyre, janë ulur midis lloj-lloj sendesh kuzhine, me fëmijët e tyre që thanin se ftohti dhe të mbështjellë rreth gjoksit me copa të ndryshme. Kasollët vazhdojnë të digjen dhe t'u dalë tym", shkruan ai.
"Një familje e vogël kërkon një strehë për të kaluar natën nën qerre. Një burrë i vjetër shtrihet i vdekur për toke, gishtat e tij janë ngulur thellë në baltën e rrugës. Gruaja e familjes është ulur e kërrusur dhe dy fëmijët e vegjël me fytyrat e tmerruara shikojnë nga shalli që i mbështillte. Burri i familjes, një arnaut i ri, punon në mënyrë të dëshpëruar për të rregulluar rrotën e shkatërruar".
Ai tregon se si kishte parë në sheshin e burgut të Prizrenit dy trupa shqiptarësh të vdekur nga sulmet e natës. "Pothuajse e gjithë popullsia e frikuar muhamedane ka ikur nga qyteti. Ku janë arratisur? Pyes një komitak, i cili pasi ngre shpatullat - drejton me gisht drejt maleve, ku është rruga për në Gjakovë.
"Në malet e larta ndodhet Gjakova, gjë që sinjalizohet nga disa pika të kuqe mbi

male. Dëshmitarë të ndryshëm na thonë shqiptarët e shkretë janë në gatishmëri tërë kohës", shkruan Magnussen në shkrim e tij të ndaluar.

**Dhuna solli panikun te shqiptarët**

Lufta e dhunshme serbe ka ngjallur panik te shqiptarët dhe te kryengritësit. Natyrisht që dëshira e udhëheqësve shqiptarë është që nëpërmjet kësaj lufte të realizojnë ëndrrën e tyre për autonomi. Me sa di unë, një diplomaci veç është ngritur në Vjenë për të ndikuar te fuqitë e mëdha për çështjen shqiptare.
Popullata tjetër e ulët shqiptare është shumë e frikësuar nga njoftimet që ata marrin nga familjarë të ikur nga fshatrat. Me siguri pritet të ketë tollovi, këtu në Shkup.
Vetëm me një patrullim në lagjet shqiptare i largojnë tollovitë për ndonjë çast. Udhëheqja serbe nuk e fsheh idenë se çka dëshiron me arritjen e paqes, që të mbetet si plaçkë e Serbisë. Çdo pjesë që është në të majtë të lindjes nga Vranja në jug e Shkupi në lindje. Kufiri i jugut do të jetë pak më në veri nga Manastiri, portën e Durrësit dhe Lezhës të mbeten nën shtetin serb. Mali i Zi të marrë një pjesë të vogël të Tregut të ri të Sanxhakut, si falënderim për ndihmën. Pra, ky duhet të jetë fitimi serbo-bullgar. Pastaj bullgarët duhet të marrin pjesën e madhe të Maqedonisë lindore, kurse grekët do marrin Selanikun dhe Manastirin.
Nga kjo ndarje nuk do të ketë më pjesë tjera, kështu që në këtë mënyrë realizohet Bizanti Bullgar. Mbreti dhe Pashiqi kanë udhëtuar për në Beograd dhe, sipas informatave, flitet se kanë shumë punë të rëndësishme, për çfarë nuk dihet, pasi që nuk ia vlen të pyetet një korrespodent i paautorizuar. Ai që në veten e tij ndërtoi duke ngritur shqiptarin dhe NJERIUN! (Në përkthime nga danishtja dhe sigurimin e materlialeve ndihmuan edhe Besnik Lajqi dhe Evenant Lataj)

*http://www.gazetaexpress.com/index.php/artikujt/lexo/1246/C6/C21/*

**2 Tribuna Politike / Historia e Shqiperise dhe ajo Boterore / Gjuetia serbe në Shqiptarët e Kosovës - Masakrat Serbe ne 1912**

**Gjuetia serbe në shqiptarët e Kosovës**

Të zhveshur, të prerë dhe të dëbuar. Të quajtur shtazë dhe të lënë totalisht pas dore, pa asnjë ndihmë nga askush, kishin mbetur shqiptarët në Luftën e Parë

Ballkanike. Kështu e përshkruan Kosovën, gazetari i gazetës Riget, nga Danimarka, Fritz Magnussen, cili sjell rrëfime nga fronti serb në muajt tetor – nëntor 1912. Rreth 25 faqe raporte gazetareske të gazetarit ende ruhen në Arkivin e Bibliotekës Mbretërore të Danimarkës, të cilët tek tani, pas 100 viteve, janë lejuar për botim. "Express", sjell disa nga rrëfimet e gazetarit, Magnussen.

**Çfarë raportonte gazetari danez nga frontet e luftës pushtuese serbe, në tetor - nëntor 1912?**

Raportonte për njerëz të varur nëpër pemë, për ushtar që ndjenin kënaqësi për vrasje arnautësh dhe masakra të tmerrshme të ushtrisë serbe në Shkup, Prizren, Vranjë dhe Gjakovë.
Po flasim këtu për gazetarin danez të revistës "Riget", Fritz Magnussen, shkrimet e të cilit në pjesë, rastësisht ishin gjetur në internet nga gjuhëtari, Palle Rossen Brenderup.
I interesuar për zhvillimet në Ballkan, që nga viti 1992, Brenderup, kishte përcjellë me vëmendje marrëdhëniet në mes të Shqipërisë dhe Kosovës. Madje, ai kishte lexuar me vëmendje vepra historike mbi këtë çështje.
"Një ditë jam ulur me studiuesin letrar Robert Elsies, i cili ka shkruar librin "Kosovo in the Heart of the Powder Keg" ( Neë York 1997 ). U befasova kur gjeta një citat nga një gazetar danez, Fritz Magnussen, që ishte korrespondent i gazetës daneze "RIGET, për Luftën e Parë Ballkanike, në vjeshtën e vitit 1912", shkruan Brendrup, pasi kishte lexuar Elsie-n dhe kishte shkuar për t'i lexuar shkrimet e gazetarit, Fritz Magnussen.

**Gazetari Fritz Magnussen**

Viti 1912 ishte një vit i vështirë kur njerëzit mund të merrnin informata për luftën, sidomos nga vijat e para të frontit të Luftës se Parë Ballkanike. Kështu ka qenë edhe për gazetarin Fritz Magnussen (1878-1920). Ai ka qenë piktor dhe artist i arteve figurative.
Që në artikullin e tij të parë ai është skeptik mbi censurën dhe ai humbet shpejt besimin për konferencat zyrtare të shtypit. Kur ai përmend dekretin mbi lirimin e të burgosurve të Mbretit Petar, është një informacion që ai e ka marrë nga burime zyrtare por është hera e vetme që ai përdor informacion të tilla direkt. Në herët e tjera ai i drejtohet burimeve vetjake ose përmbledh përshtypjet e tij. Me 12. 11. 1912 përmend masakrën shqiptare pranë Kumanovës (Gra dhe Fëmijë të shpuar me bajoneta) ku thotë se "nuk mund ta dimë nëse kanë qenë bandat shq-

iptare që e kanë marrë këtë veprim apo bëhet fjalë për një propagandë serbe". Por mund të kuptohet që gazetari e ka marrë këtë tregim nga një ushtar që ka jetuar tetë vitet e tij të fundit në Berlin.
Këtu ka mundësi që është ajo pjesë që e bën Freundlich të shkruajë pikëpamjet e tij pro serbe. 3000 shqiptarët e vdekur përmenden këtu si të vdekur në luftë.
Në 15.11 ai shkruan që "Serbët kanë të drejtë që të gëzohen". A është mendimi i tij apo duhet të jemi të vëmendshëm të besojmë që siç ka bërë të ditur vetë – korrespondentët e luftës janë të regjur me shpërthimet të fuqishme të gëzimit kombëtar?
Në një moment kur ai bëhet i qartë për masakër dhe shfarosje ai zgjedh që fshehurazi të dërgojë mesazhin. Ai shkruan telegram special jo më vonë se data 3 nëntor (1912) dhe ky mesazh u shtyp në RIGET më datë 7 nëntor. Nuk është e lehtë të kuptosh se si ka punuar censura. Por puna e tij nuk ka qenë efektive dhe ka pasur mungesë të përkthyesve danezë. Por, a mund të themi se vonesa në informacion është vetëm për shkak të kaosit dhe konfuzionit? Apo bëhet fjalë për një arrogancë të pastër? Apo ndoshta "gardianët e burgut" e kanë vonuar dërgesën e informacioneve vetë?

**Lufta e Parë Ballkanike**

Shumica e historianëve thonë se arsyeja e Luftës së Parë Ballkanike ka qenë dobësimi i Perandorisë Osmane. Italia në shtator 1911 i kishte deklaruar luftë Turqisë dhe kishte arritur në Tripolis. RIGET raporton në mënyrë të vazhdueshme mbi luftën.
Mbas kësaj Bullgaria, Greqia dhe Serbia i shpallën Turqisë luftë. Mali i Zi ishte anëtari i katërt i aleancës së re që i hapi luftë në tetë tetor 1912.
Është me interes të shihet se këto katër vende krishtere i shpallën luftë Turqisë pa u këshilluar me Fuqitë e Mëdha. Serbët e mbështetën shpalljen e luftës me arsyen se donin të siguronin zbatimin e Traktatit të Berlinit të vitit 1878 dhe shpallën autonominë për të krishterët.
Të 10 artikujt që janë botuar në gazetën "Riget", duken interesante si nga gjuha edhe nga përmbajtja. Përkthyesit e dokumentit kanë gjetur probleme me gjuhën, pasi që sipas tyre, është përdorur gjuhë e vjetër, por që gjatë leximit duken si pjesë pikante të mënyrës së të shkruarit. Gazetari ka përdorur fjalën moderne Albansk në vend të fjalës që ai përdorte shpesh në artikuj që ishte Albanesisk.

## Gazeta "Riget"

Gjuhëtari Elsie, kishte marrë citat nga austriaku Leo Freundlich dhe nga librin i tij "Albanians Golgatha - Anklageakten eide die Vernichter des Albanervolkes" (Eien 1913), dhe e gjithë përmbajtja e librit është një ri-publikim i "Poeder Keg", faqe 338-360.
Përndryshe, Riget në atë kohë ishte një gazetë me një projekt ambicioz që pati një jetë shumë të shkurtër.
Ajo u botua nga viti 1910 deri në vitin 1913. Kryeredaktori i parë ishte Franz von Jessen, i cili kishte bërë një pjesë të madhe të punës përgatitore për të gjetur para dhe gazetar. Përmbajtja e gazetës duhet të ishte kombëtare. Një pjesë e rrethit të botuesve kishin dëshirën që të ishte një gazetë e majtë, mbështetëse e qeverisë së Berntsen/Neergaard. Në të kundërt Franz von Jessen dëshironte një gazetari të pavarur.
Gazeta pësoj tronditjen e parë, ku pas 38 ditësh shkrimtarët L.C.Nielsen, Johannes V. Jensen dhe Ludvig Holstein duhet të largoheshin nga gazeta me propozim të von Jessen. Për këtë çështje u shkruan shumë artikuj të cilat dëmtuan imazhin e gazetës.
Përveç kësaj gazeta u prezantua si një gazetë cilësore dhe serioze, që i kushtonte shumë vëmendje çështjeve të jashtme dhe të kulturës.



## Shkrimi i parë i Fritz Magnussen për Ballkanin

## (Nga korrespondenti ynë i dërguar – Vranjë, 24 Tetor 1912)

Kur u zgjova në Vranjë gjëja e parë që dëgjova ishte bubullimat dhe krismat që vinin nga Kumanova. Vranja dukej si një qytet gjysmë-aziatik në mesin e maleve të katërta. Unë arrita dje në mbrëmje me automobil. Ushtria ka konfiskuar gjithë automobilat, me përjashtim të katër automobilave që janë vënë në dispozicion të korrespondentëve. Përndryshe stacioni i trenave gjendet disa kilometra larg qytetit.
Të reshurat e vrullshme të shiut i kishin shndërruar rrugët që shpinin drejt qytetit në turma të vogla malesh, dhe vetëm një pip fishkëllimë i paralajmëronte rojet për ardhjen dhe kalimin tonë. Hotel "Vranja" është selia e shtabit gjeneral, këtu gjendem unë i vendosur me shumicën e shokëve të mi që kemi ardhur nga vende të ndryshme. Hoteli funksionon si një qendër e një kampi lufte. Të gjithë oficerët nga grada më e lartë deri tek ajo më e ulëta takohen këtu në mesditë dhe

në mbrëmje. Figura kryesore rreth së cilës sillen të gjithë është princi, Alexis Karagjorgjeviq, përndryshe djali i axhës të mbretit Petar Karagjorgjeviq. Alexis është një oficer i çmueshëm i cili nuk lodhet nga pyetjet tona të shumta që ia parashtrojmë çdo ditë kur kthehet nga fusha e betejës në Kumanovë.
Ai ulet në mesin tonë me një çerek litër verë në dorë dhe na tregon në gjuhën frënge, gjermane dhe angleze se çfarë ka parë gjatë ditës. Karakteristike, thotë princi, është se shumë pak nga të vrarët dhe të arrestuarit janë trupa të rregullta turke, shumica që luftojnë në këtë front janë shqiptarë.
Shqiptarë janë edhe gjithë të arrestuarit që sot i kam parë këtu në qytet, ishin në grupe të vogla të lidhur me litarë të hollë. Shumica e tyre kanë të veshur uniforma ngjyrë si të dheut. Janë të zbathur dhe shikojnë përpara vetes kur ecin. Vërehet se shumica e tyre janë të qetë dhe duket se janë pajtuar me fatin e vetë, bile edhe pak buzëqeshin kur i fotografojmë.
Fati i tyre pothuajse, po ashtu, është i butë pas lëshimit të një dekreti për lirimin e të gjithë të burgosurve turq nga ana e mbretit Petar. Pikërisht sot u soll këtu komplet një fshat i burgosur turk. Dhe tani burra dhe gra me fëmijët në dorë bredhin rrugëve të qytetit, normalisht, jo vullnetarisht kanë ardhur këtu, por shikojnë si turistët qytetin.
Burgu që në mëngjes ishte i mbushur dhe nuk kishte vend për më shumë të burgosur, është tani në mbrëmje është bosh pa asnjë të burgosur.
Këtu në Vranjë fitohet përshtypja e vërtetë për entuziazmin ndaj luftës që i josh serbët. Oficerët janë të palodhshëm të paraqesin shkaqet kryesore të saj, që sllavët e jugut i kanë kundër armiqve të vet të vjetër.
Arnautët (Shqiptarët) janë si kafshë të egra – është thënia e zakonshme këtu. Ata, që i kanë parë duke luftuar në Prishtinë dhe Egri Palanka, kanë kuptuar, se ata janë një mijë vite pas zhvillimit.
Është urrejtja e madhe tek sllavët ndaj shqiptarëve, aq më shumë nxiten shqiptarët që në luftën e përgjakshme dhe vdekjeprurëse akoma më shumë i kundërvihen kundërshtarit fitimtarë. Lëndimet që vijnë si pasojë e luftës së ashpër u ngjajnë mishtoreve. Ushtarët sllav me lëndime të tmerrshme të shtruar në spitalin e Vranjës janë dëshmi e një përleshje të karakterit mesjetar.
Disa mijëra sllavë nga veriu, Çekia dhe Sllovenia janë paraqitur vullnetarisht të luftojnë krahas me serbët. Në ndërkohë këta persona janë refuzuar shkaku i numrit të madh të ushtarëve serb. Një gjuetar slloven tetëmbëdhjetëvjeçar është pranuar, pasi ka qenë këmbëngulës për të marrë pjesë në luftë.
Kur austriakët ia ndaluan kalimin e kufirit në Semlin, tejkaloi me not lumin Sava me rrymë të ashpër dhe u paraqit tek njëri nga komandantët në Beograd. Kur atje u refuzua, me vetë iniciativë tuboi një numër boshnjakësh dhe shkoi

për në front.
Aty më në fund, pas shumë përpjekjeve, u vendos që të pranohet si pjesëtar i komitëve – vullnetarëve. Nga ana tjetër studentët nga Laibach (Lubjana) u refuzuan.
Ne kemi në mesin tonë një numër të konsiderueshëm të korrespondentëve sllav dhe në veçanti rus, mes tyre edhe korrespondentin e njohur çek Klofatsch, që po ashtu është luftë entuziast, sikur edhe revistat e buta austriake.
Megjithatë asnjë nga ne nuk ka parë ndonjë gazetë këtu, bile edhe nuk kemi parë gjatë shtatë ditëve të fundit ndonjë gazetë. Aq më pak edhe kemi dëgjuar diç nga vendlindjet tona.
Tani kemi një zyrë të rregullt të gazetarëve me kritere të rrepta pune. Zoti e dinë a do të arrijnë letrat tona në destinacionin e duhur. Posta dhe telegrafi janë këtu në gjendje kaotike.
Askush nuk e dinë edhe sa do të na lejojnë të qëndrojmë këtu në Vranjë. Ushtria është e gatshme për të hyrë në Shkup. Nëse jo komforte për të qëndruar, do ishte Vranja në kushte tjera tepër interesante për turistët. Ky qytet i vjetër turk është tejet i ngjyrosur, dhe bahçet e shtëpive shkëlqejnë me të gjitha ngjyrat që sjell vjeshta. Qyteti ka edhe një lagje me romë, që banojnë në kasolle dhe kulla vëzhgimi të ndërtuara nga druri.
Në afërsi të qytetit gjendet një mal, që për momentin e konsiderojmë si vendi i qëndrimit te të dashurave tona. Kemi telashe të arrijmë deri atje shkaku i kontrolleve të shumta nga ana e komitëve të armatosur me bajoneta. Komitët nuk kanë respekt edhe për shiritin tre ngjyrësh që e mbajmë në dorë, sepse ata mendojnë se ne do të dezertojmë dhe do t'ju dorëzohemi turqve.
Nga ky mal gati se e shohim kampin ushtarak në Kumanovë, nga këtu shihen trenat që prore bartin kafshë, miell, bukë dhe vezë deri tek vija frontale. Mjekët e malaries, të armatosur rëndë marrin kuajt me vete për të arritur deri te fusha e betejës dhe për të arritur qëllimin. Do të donim sikur të na lejohej edhe neve të shkonim bashkë me ta!
Ne vëzhgojmë çdo tym që ngjitet në qiell në drejtim të Egri Palankës dhe Kumanovës. Mirëpo grupet e njerëzve që gjithnjë i shohim nëpër lugina janë ushtarët, që akoma nuk kanë arritur tek pika e zjarrtë, por i dëgjojmë krismat e tyre kur gjuajnë larg.
Ndoshta do të vijmë njëherë deri atje.
Vagonat që sjellin çdo ditë të lënduar nga fronti dëshmojnë për luftime të ashpra. Neve na është premtuar se në betejën e madhe në Ovçe Polje do të na mundësohet të vëzhgojmë nga afër betejën. Nga Ardian Jasiçi

# GJERGJ KASTRIOTI-SKËNDERBEU, SIMBOL I LUFTËS PËR LIRI E PAVARËSI

Gjergj Kastrioti-Skënderbeu (6 maj 1405 - 17 janar 1468) sintetizon një epokë të tërë historike që mori emrin e tij: Luftën kundër pushtimit osman (fundi i shek. XIV - fundi i shek. XV). Nën udhëheqjen e tij, lufta e shqiptarëve u ngrit në një shkallë më të lartë e më të organizuar dhe shënoi një kthesë vendimtare në zhvillimin politik të Shqipërisë.

Gjergj Kastrioti-Skënderbeu ishte përfaqësuesi më konsekuent dhe i shquar i elitës drejtuese shqiptare, që udhëhoqi me vendosmëri frontin e luftës së shqiptarëve kundër pushtuesve osmanë. Ai realizoi të parin bashkim të shqiptarëve, Lidhjen Shqiptare të Lezhës, e cila hapi rrugën e krijimit të shtetit të pavarur shqiptar, themeluesi i të cilit u bë ai vetë. Kujdes të veçantë Skënderbeu i kushtoi ruajtjes së burimeve të brendshme ekonomike, tek të cilat u mbështet lufta. Duke fuqizuar mbrojtjen në brezin kufitar në lindje e në jug, ai i dha mundësi banorëve të viseve të lira, të zhvillonin një veprimtari ekonomike deri diku normale. Krahas mbrojtjes së vendit, Skënderbeu i kushtoi vëmendje çlirimit të viseve të pushtuara që ndikoi në forcimin e mëtejshëm të lidhjeve me banorët e këtyre viseve dhe në forcimin e bashkimin e të gjithë popullit shqiptar. Aftësitë e Skënderbeut si burrë shteti spikatën edhe në marrëdhëniet me vendet e tjera. Duke pasur të qartë të rrezikut osman mund t'i bëhej ballë vetëm me sukses, vetëm me forca të bashkuara, Skënderbeu kërkoi parreshtur pjesëmarrjen e vendeve europiane në luftë kundër armikut të përbashkët. Epopeja e Skënderbeut e shk. XV dhe vetë figura e Gjergj Kastriotit – Skënderbeu, ndikoi fuqishëm në jetën shpirtërore të shqiptarëve dhe për rritjen e vetëdijes kombëtare të tyre. Të frymëzuar prej tyre, intelektualë të shquar shqiptarë, i pasqyruan e i përjetuan ato në vepra historike monumentale, në të cilat nisi jetën e vet historiografia shqiptare. Në fillim të shek të XVI (1504) Marin Barleti, botoi latinisht veprën kushtuar luftës heroike të shqiptarëve për mbrojtjen e Shkodrës, (rrethimi i Shkodrës). Por vepra që e lartësoi figurën e tij, si historian humanist, është "Historia e jetës dhe e bëmave të Skënderbeut", të cilën e botoi latinisht në Romë rreth viteve 1508-1510. Kjo vepër voluminoze njohu shumë ribotime në gjuhë e në vende të ndryshme të Evropës. Veprat e M. Barletit u bënë burimi më i rëndësishëm ku patriotët shqiptarë mësonin historinë e epopesë legjendare të shk. XV.Periudha e Skënderbeut u përjetësua edhe në vepra të tjera historike nga bashkëkohësit e heroit. Një nga bashkëpunëtorët e ngushtë të Skënderbeut,

Dhimitër Frengu, shkroi latinisht, në frymën e ideve humaniste të kohës një vepër për jetën e Skënderbeut. Me disa ndryshime të vogla ajo ndjek rrethimin e historisë së Skënderbeut të M. Barletit, që dëshmon se kjo vepër kishte pasqyruar drejt realitetin historik, të njohur e të panjohur edhe nga bashkëluftëtarët e afërt të Skënderbeut. Vepra e Dh. Frengut u botua pas vdekjes së tij e përkthyer italisht, dhe njohu shumë ribotime në këtë gjuhë.
Një vepër tjetër e rëndësishme për të njohur shoqërinë shqiptare të shek. XV është "Historia dhe gjenealogjia e shtëpisë së Muzakajve", shkruar në italisht më 1510 nga bashkëluftëtari i Skënderbeut, Gjon Muzaka. Ajo mbeti në dorëshkrim dhe, për vlerën që ka për historinë mesjetare shqiptare, botuesi i saj i shek. të XIX, më të drejtë e ka cilësuar atë si një "margaritar".
Por vlen për t'u përmendur në këtë plejadë autorësh, që kanë shkruar për Skënderbeun, dhe romantiku i njohur arbëresh, Jeronin De Rada, për hartimin e veprës së tij: "Skënderbeu i pafan"(1873), rrugën e të cilit do ta ndjekë më vonë edhe Naim Frashëri, me veprën e tij: "Istori e Skënderbeut"(1898) me vargjet karakteristike:

Kruj' o qytet i bekuar!
prite, prite Skënderbenë
po vjen si pëllumb i shkruar
të shpëtojë mëmëdhenë…..

Vargu i poetëve që iu kthyen epokës së Skënderbeut nuk përfundon këtu. Ai ka vazhduar me gjeneratat në vazhdim, duke u bërë burim i të gjithë krijuesve, e veçmas atyre që shkruajnë poezi. Për veprën e tij madhore shkruan edhe shumë shkrimtarë të huaj, në mesin e të cilëve përmendet edhe një poemë e shkruar në gjuhën islandishte, duke e ngritur figurën dhe epokën e tij në piedestalin e një personaliteti në historinë e njerëzimit. Skënderbeu u shndërrua në simbol të luftës për liri e pavarësi. Ai mbeti një figurë e dashur për shqiptarët dhe në këngët, gojëdhënat e tregimet e shumta popullore, duke i dhënë atij tiparet e një figure legjendare.

# STUDIMET ANTHROPOLIGJIKE MBI SHQIPTARËT

Shumë kohë përpara anthropologëve, filologë, poetë, gjeografë, historianë e udhëtarë të ndryshëm, që kanë kaluar nëpër Shqipëri, ose që kanë njohur, në ndonjë kënd të largët të Perandorisë tyrke a të Ballkanit, ndonjë grup shqiptarësh, nuk kanë përtuar të përshkruajnë sa më mirë që të jetë e mundur, tiparet e këtij populli që bie në sy për madhështi e bukuri.

Ami Boué, si qindra të tjerë që s'po i përmendim, është prekur nga dukja fizike e shqiptarëvet. Në veprën e tij, "La Turquie d'Europe" (Paris 1842), ai shkruan : «Ata iu përngjajnë më shumë grekëve se sa sllavëve dhe të kujtojnë tipat më të bukur të malsorëvet sviceranë me fytyrën vezake, me hundën e gjatë e të hequr, me trupin e tyre më shumë të hollë se të trashë e me trajtat e hedhura». 1)

Cyprien Robert-i, që ka njohur vetëm gegët, në një studim të botuar në "Revue des deux Mondes", thotë se Shqiptarët kanë «sy të vogjël, shikim të drejtë e të ngulur, vetulla të holla, hundë të mprehtë, kokë të gjatë, ballë të sheshtë, qafë tepër të gjatë, kraharor të rrumbullakët dhe pjesën tjetër të trupit të thatë e nervoze.» 2)

Nga shkrimtarët e tjerë, dikush thotë se shqiptarët i kanë sytë e shkruar ose bojë qielli dhe flokët e verdhë e gati t'artë; dikush tjetër — Pouqueville-i, për shembull — shkruan se sytë i kanë të zezë. Këto shënime, me gjithë se në përgjithësi flasin mirë për ne, qëndrojnë kaq larg njëri – tjetrit, sa të bëjnë të besoshë se nuk ka një njësi fizike të tipit shqiptar. Por mos të harrojmë se këto nuk janë veçse vëré të përcipëshme e, më të shumtën e herës, sentimentale. Vetëm në nji pike, që të gjithë auktorët janë të një mendimi: Në bukurinë plastike të shqiptarëvet. Dhe kjo bukuri pranohet edhe prej anthropologëve të vërtetë. Por, këta të fundit hyjnë më thellë në shqyrtimin e veçorive trupore dhe pranojnë, me ndonjë përjashtim të vogël, njësinë fizike të tipit shqiptar dhe, bashkë me këtë, origjinën e njëjtë të racës s'onë. 3)

Konti de Gobineau, që është marrë me shumë se cilido tjetër me problemin e ndryshimit të racave njerëzore, ka paraqitur një suazë deri diku të saktë të tipit shqiptar. Në tomin e dytë të veprës së tij të bujshme Essai sur l'inégalité des races humaines, botuar më 1853, ai i u kushton gati nji kapitull të gjithë thrakasvet e ilirëvet të vjetër dhe, bashkë me këta, shqiptarëvet të rinj, që pat njohur kur ishte Ministër fuqiplot i Francës në Greqi. De Gobineau, origjinën t'onë e gjen te ilirët, «të denjë për emrin popull» ; mirret pak me historinë e me gjuhën

e tyre dhe pastaj flet mbi individualitetin fizik: «Shqiptari, në pjesën e vërtetë kombëtare të vijave të tij, dallohet fare mirë prej popullsive q'e rrethojnë. Nuk i përngjanë as grekut të ri as sllavit. Nuk ka lidhje të ngushtë me Vllahun. Marëdhëniet e shumta, duke e afruar fiziologjikisht me fqinjët q'e rrethojnë, e kanë prishur mjaft tipin e tij parak (primitiv), por karakteri i tij i veçantë nuk është çdukur. Si shënja themelore, vihen ré tek ai një shtat i gjatë e i përpjestuar mirë, një skelet i fortë, vija të theksuara dhe një fytyrë e kocktë që, në të kthyer e ndër kënde, nuk të kujton pikë për pikë ndërtimin e facies kalmuke, 4) por të sjell ndër mënt sistemin pas të cilit kjo facies është trajtuar.... Hunda duket e gjatë, mjekrra e gjërë dhe në trajtë katrore. Vijat, me gjithë se të bukura, janë të dukshme si te Maxharët dhe nuk riprodhojnë, n'asnjë mënyrë, hollësinë e modelit grek. 5)Më poshtë, kur flet për popullin bask, ai shkruan këto fjalë për "luftarin shqiptar": "te ky i funtmi kam vën re një ndryshim të dukshëm, një kontrast të math me popujt q'e rrethojnë. Është e pamundur të ngatrrosh Arnautët me Tyrqit, me Grekët ose me Boshnjakët. Përkundrazi, është pun' e vështirë të dallosh një Euskara 6) nga fqinjët e tij të Francës dhe të Spanjës. Fizionomia e Baskut, me gjithë se shumë tërheqëse, nuk ka kurrgjë të posaçme. Gjaku i tij është i bukur, organizimi energjik; por përzjerja, ose më mirë ngatërrimi i përzjerjeve, bie në sy tek ai. Nuk e ka aspak dukjen e racave omogjene, përgjasimin e individëve me shoqi-shojnë, ça ngjan a un haut degré te Shqiptarët. 7)Me gjithë se fuqia e vijave të fytyrës e bëjnë kontin de Gobineau te dyshojë se mos ndër Shqiptarë ka, sa do pak, gjak oriental si në popullin hungarez, përfundimi që ai jep është i prerë: Shqiptarët janë arjanë me gjak e gjuhë dhe kanë shënja të veçanta, që i dallojnë mirë prej të gjithë popujve të tjerë të botës.

Por, me një herë pas librit të famshëm të atit të doktrinës së racizmit, që pati ndikim të math sidomos ndër Gjermanë, nuk doli në dritë ndonjë studim i thellë shkencor që të mirrej me Shqiptarët. Matja e gjashtë kafkave, i dha rasje anthropologut të famshëm Ëirchoë 8) që të bëjë disa konstatime me rëndësi dhe Zampa-s, që të shkruajë një studim tërheqës me titullin Anthropologie illyrienne në «Revue d'Anthropologie» më 1886. Tregonjësi qefalik mesatar i këtyre kafkave, që munt të jenë gjetur, të gjashta, në Shkodër, arrin në 90.1, ça tregon një iperbrakiqefali të fortë. 9)

Më 1897, Glueck botoi të parin studim anthropologjik të gjërë mbi racën t'onë: Zur Physischen Anthropologie der Albanesen. Mati tridhjetë vetë t'ardhur nga Prizreni, nga Gjakova e nga vise të tjera të Kosovës. I ranë në dorë edhe nëntë kafka që e kishin tregonjësin mesatar 87.1, që barazohet me 89.1, për kokën e të gjallit. Përfundimi i Glueck-ut —, që populli shqiptar përbëhet prej dy racash të ndryshme — nuk u pranua prej' shkencëtarvet, q'u thelluan më tepër në studi-

met anthropologjike. Pittard-i, në një vëré që i bën këtij studimi, shton se, edhe në qofshin, këto dy raca nuk iu përgjigjen dy ndarjeve gjeografike të Gegëve e të Toskëve, ashtu sikurse kujtonte shkencëtari gjerman. 10) Për të plotësuar vargun e studimeve ahthropologjike që janë bërë mbi Shqipërinë, nuk duhen lënë pa përmendur edhe Hamy për veprën Contribution á l'anthropologie de la Haute Albanie (Bulletin du Muséum d'Histoire Naturelle, Paris, 1900) dhe Deniker për veprën Les peuples balkaniques (surtout les Serbes et les Bulgares) au point de vue anthropologique - Institut français d'anthropologie (séance du 16 avrili 1913).

Shënime të vogla e veré me karakter somatik gjenden edhe ndër shumë "vepra ethnografësh, që janë marrë me vëndin t'onë, ndër këta, më të njohur janë Hahn (Albanische Studien, Jena, 1854), Hecquart (Histoire et description de la Haute Albanie, 1859), Lejean (Ethnographie de la Turquie d'Europe, Gotha, 1861) dhe Nopcsa (Beitrage Zur Vorgeschichte und Ethnologie Nordalbaniens. Ëiss. Mitth. aus Bosnien. und Herzegovina, vol. XX).

Anthropologë të ndryshëm, që ndër vjetët e parë të këtij shekulli janë interesuar për racën t'onë, kanë bërë studime lë shumta, por të mbështetur në lëndë shumë të 'kufizuar. Sish bjenë në sy Adamiti që ka botuar në Kajro artikullin e titulluar Les Pelasges et leur descendants les Albanais; Apostolides që ka botuar më 1907 në «Buletin de l'Institut Egyptien» IV serie, Nr. 6-7, një studim mbi Pellazgët dhe Elenët, Pellazgët e Shqiptarët; Drontchilov Kroum që ka botuar në «Spis Bulgars Akad. Navuk»- vol. XXI të Sofjes një monografi 23 faqesh të titulluar Prinos Kerum antrôpopogiiata na Albantsite. 11)

Pisko, në një vepër të botuar më 1904 (Aufnahme der Haar -und Augenfarben bei albanesischen Schulkindern, Zeitsch. Ethn. Berlin) ka studjuar ngjyrën e flokvet e të syvet në 572 fëmij të shkollave të Shkodrës.

Studime me vlerë më të madhe, edhe pse të bëra prej dy shkencëtarësh me kompetencë të pakundërshtuarshme, janë ato të Ugo Vram-it, profesor i Anthropologjisë n'Universitetin e Romës, dhe të Giuffrida — Ruggeri-t. I pari, në vitin 1902, i ftuar prej Ministrisë s'Arsimit Botror, mori pjesë në një mision shkencëtarësh, që vizitoi Shqipërinë dhe Malin e Zi. Verét e tij të vlershme, i botoi më 1907, nën titullin "Antropologia della Zatriebach" në volumin e XXIV të Buletinit të Societá Adriatica di Scienze Naturali të Triestit. I dyti, në studimin I dati craniologici sull'Albania e due crani albanesi inediti që përmbahet nga «Archivio per l'Antropologia» volum i parë, Firenze, merr në shqyrtim të gjitha shënimet kraniometrike që janë botuar prej anthropologësh të ndryshëm përpara vitit 1921. Ndër këto kafka " gjenden edhe ato q'u nxuarën prej nekropoleve. Është, prandaj, rasja që auktori të mirret me origjinën e popullit

shqiptar duke u mbështetur vetëm mbi elementet e paraqitura prej kraniologjisë. Për të spjeguar brakiqefalin zotronjëse të Shqiptarvet të sotshëm, ai thotë se në bregdetin lindor t'Adriatikut ajo përbën gjenetikisht një karakter zotronjës mbi dolilkoqefalin ; ky karakter zotronjës duket se ka ndihmuar mjaft për trajtimin e shumë qendrave krejtësisht brakiqefale ndër kohë pak a shumë të vona. 12) Një studim të mirë mbi kafkat e Shqiptarvet, me gjithë se të varfër në materjal, e ka bërë Kaessbacher: Metrische und vergleichende Untersuchung an Albanern Schaedeln, Z- Anat. u. Entv. B d. 90, H. 2, faqe 199-221.

Por, studimet më të plota mbi racën t'onë janë bërë prej shkencëtarvet austriakë A. Haberlandt e V, Lebzelter, prej Ëeninger-it, prej studjonjësit gjerman von Luschan dhe prej anthropologut zviceran Eugéne Pittard. Dy të parët, gjatë Luftës së Madhe u ndodhën në Shqipërinë e pushtuar prej fuqive austro-hungareze. Bënë studime mbi një grup vullnetarësh, që shërbenin me armë në dorë për Fuqitë Qëndrore, dhe mbi një numër të vogël civilash e të burgosurish shqiptarë, që ishin kapur prej Serbëve.

Janë matur 140 vetë, të tërë meshkuj, madhorë me vërsë njëzet vjeç e lart dhe, që të gjithë, me sa duket, t'ardhur nga krahinat e Gegërisë. Studimet e tyre u botuan më 1919 në "Archiv fuer Anthropologie» XVII, me titullin «Zur physischen Anthropologie der Albanesen».

Edhe Profesori J. Ëeninger studimin e ka bërë gjatë Luftës së Madhe. Në verën e vitit 1918, ai ka gjetur në fushën e përqëndrimit pranë Ashahut mbi Danub, n'Austrin e sipërme, 95 Shqiptarë dhe vëzhgimet e imta mbi tiparet e tyre i ka botuar në veprën e rëndësishme Rassenkundliche Untersuchunqen an Albanern, Vienë, 1934.

Disa vjetë përpara tij, Anthropologu i njohur gjerman F. von Luschan botoi në Voelker, Rassen. Sprachen (Ëelt-Verlag, Berlin, 1922) masat anthropologjike mbi 130 Shqiptarë të hasur në Tyrqi.Profesori Eugéne Pittard ësht interesuar për popujt e Balkanit përgjithërisht dhe për Shqiptarët veçanërisht që më 1899, kur bëri udhtimin e parë për studime anthropologjike në Dobruxhë. U takua këtu me përfaqsonjës të së gjitha racave të Balkanit, ndër të cilët edhe me shumë Shqiptarë. Numri i matjeve që bëri në këta të fundit kapi 112 vetë, të gjithë meshkuj në moshë madhore që kishin ardhur në këtë krahinë nga vise të ndryshme të Shqipëris për të fituar bukën e gojës duke punuar si muratorë e puntorë bujqësije. Janë bërë pastaj disa kërkime më të kufizuara nga të cilat ka një farë rëndësije stud.imi i kryer mbi 50 nga bashkë-kombasit t'anë, të matur nga shërbimi i identifikimit gjyqsor të Bukureshtit dhe një tjetër punim plot vlerë gjatë të cilit ai ka shqyrtuar tregonjësin qefalik të 116 vetve. Por këto gjurmime, të bëra në një kohë kur Shqipërija ndodhej e robëruar dhe shkelja e tokëve të saj

ishte gati e pamundur, nuk e kënaqen Anthropologun e math. Në funt të studimit q'u botua kur mbaroi Lufta e Përbotëshme, ai uron që Atdheu i ynë të dalë më vehte ; në këtë mënyrë shkencëtarët do të munden të thellohen në kërkime prehistorike gjatë të cilave, pa as më të voglin dyshim, "qoftë streha e shkëmbënjve, qoftë trolli i kësollave, qofshin tumulet e Shqipërisë, do t'i japin historisë së popujve të parë të Gadishullit Ballkanik, drita zbulonjëse". 13) Këtë dëshirë vetë Pittard-i e plotsoi për herë të parë: më 1921 ai i ra vendit t'onë, bashkë me të shoqen, kryq-e-tërthurë për t'a njohur këtë më mirë e më s'afërmi. Gjatë këtij udhtimi që zgjati dy muaj, ai zbuloi pranë liqenit të Prespës një stacion neolitik. 14)
Si përfundim të këtyre kërkimeve të shumta, Anthropologu zë-math i ka falur botës shkencore një vark monografish të veçanta të botuara ndër buletine teknike ose ndër vepra të posaçme bashkë me studime të tjera mbi popujt e Ballkanit 15). ose ndër volume me karakter edhe më përmbledhës, siç ësht, për shëmbull, vepra Les races et l'histoire, që ka dalë në dritë më 1924.
Studimet e shkencëtarvet gjermanë dhe ato të Zvicëranit tërhoqën vëmëndjen e të gjithë botës shkencore e cila, pas Luftës së Madhe, nisi të mirret me racën shqiptare. Por, për fat të keq, në vënt që të bënin kërkime të reja, autorë të ndryshëm u muarën me komentime e interpretime të lëndës së mbledhur prej Haberlandt-it, Lebzelter-it e Pittard-it. 16) Do të shkoja shumë gjatë po t'i përmëndja të gjitha monografit e shkruara mbi këtë subjekt. Po kujtoj vetëm emrin e M. Tildesley-t që botoi në «Biometrika», më 1933, studimin e titulluar The Albanian of the North and South.
Dy anthropologë të dëgjuar italjanë kanë bërë, në këta vjetët e fundit, studime të vlefshme, por të mbështetura gjithnjë mbi lëndën e mbledhur- prej tre autorve të lartë-përmendur. Nga këta, B. Battaglia ka mbrojtur një pikëpamje që nuk duhet lënë pas dore prej gjurmonjsit t'arthëm. Ai thot se tipi dinarik nuk duhet t'a ketë djepin e tij në gadishullin Ballkanik, por ndër vise përtej Alpeve, duke qënë se ky tip në kohën e metaleve kishte zbritur në Venecien Julie e deri në Toskanë, kurse në bregdetin tjetër ballkanik nuk gjindet asnjë shënj' e tij. Për sa i takon Shqipëris, kjo do të thotë se stërgjyshrit t'anë Ilirët duhet të kenë ardhur prej tokësh të ndodhura në veri të Danubit. 17) Por lënda mbi të cilën mbështetet theza e tij është tepër e kufizuar. Me gjithë këtë, janë shumë të vlefshme veprat e tij: Note d'Antropologia etnica della Venezia Giulia e delle regioni dell'Adriatico orientale, shtypur në «Atti dell'Accademia scientifica veneto-trentino-istrica», 1934; Resti umani scheletrici di San Canziano, contributo allo studio antropologico degli Illiri, shtypur në «Atti del Museo civico di storia naturale di Trieste», 1939; Origine e caratteri antropologici degli al-

banesi, botuar në “Minerva, rivista delle riviste”, 1939; Profilo antropologico delle regioni danubiano-balcaniche, që gjëndet në veprën më të përsosur italjane «Le razze e i popoli della terra» drejtuar nga Benato Biasutti.Marcello Bodrini, profesor i Universitetit katolik të Milanos ka paraqitur tashi së fundi, një monografi shumë të vlefshme mbi anthropologjin e mbi demografin e Shqiptarvet në veprën «Principii di economia albanese», të botuar prej Universitetit tregtar Luigi Bocconi. Në tridhjet e pesë faqe, auktori i çquar amalizon mirë materialin e mbledhur prej tre gjurmonjësve të përmëndur dhe nxjer nga ky material përfundime të sakta, mbi. lartësin e shtatit, tregonjësin qefalik, tregonjësin hundak dhe mbi ngjyrën e flokvet e të syvet.***

Përmendëm deri tashi një vark të gjatë autorësh e disa nga veprat e tyre. Lexonjsi i thjeshtë kishte për të thënë se botës-shkencore i ka interesuar shumë problemi i racës shqiptare dhe pa dyshim, pas kaq gërmimesh, do t'a ketë zgjidhur këtë kryekëput. Për fat të keq, puna nuk qëndron kështu. Me gjithë se shumëkushi ësht përzier, fort të pakët janë ata që kanë bërë studime të thella mbi ethnos-in t'ënë. Pastaj, lënda që ësht marrë në shqyrtim ka qënë mjaft e kufizuar. Nuk janë matur më tepër se gjashtqint vetë; edhe këta, të takuar rasësisht në Dobruxhë, në Tyrqi ose në ndonjë repart vullnetarësh e prandaj nuk ka qënë e mundur të zgjidhen në bazë kriteresh të shëndosha shkencore për të përfaqësuar si duhet tipin e vërtetë fizik të Shqiptarit. Kjo ka shkaktuar edhe që, në përfundimet e arritura, të kemi ndryshime të dukëshme midis një autori dhe një autori tjetër. Munt të ketë ndodhur edhe diçka tjetër — e për këtë gjë dyshon edhe vetë Pittard-i: që disa autorë të kenë matur po ato kafka Shqiptarësh dhe ata që kanë dashur të bëjnë një studim sintetik kanë mihur nd'uj pse kanë shënuar një numër të math eksemplarësh, kurse në të vërtetën ky numër ka qënë shumë i kufizuar. 18) Pastaj, për të thënë fjalën e fundit mbi origjinën e popullit Shqiptar, nuk mjafton vetëm përshkrimi i të gjallëve. Duhet të gërmojmë për të zbuluar sa më shumë skeletra t'epokave të ndryshme dhe pastaj t'i marrim këta në shqyrtim, punë kjo që do kohë dhe njerz kompetentë. Veprës s'anthropologut duhet t'i vijë në ndihmë, në këtë rasje, puna e arkeologut të kujdesshëm.Nga të gjithë emrat e anthropologve që përmëndëm më lartë, vetëm katër a pesë kanë mbledhur lëndë dhe kanë bërë studime me rrënjë. Të tjerët, kush me shumë e kush më pak, janë mbështetur mbi veprat e këtyreve.

Por kjo lëndë kaq e kufizuar nuk mjafton për të zgjidhur problemin e racës shqiptare. Duhen gjurmime të tjera, duhen studime të reja. Haberlandt e Lebzelter, për shëmbull, pretendoinë se gjatë matjeve janë siguruar për tipin e veçantë të Kthellës të zbuluar me kohë prej Baron Nopsca-s dhe që dallohet prej të tjerëve për trajtë të ngjyrosur fortë si tipi alpin, për shtat të shkurtër, për iperbrakiqefali,

për hundë të drejtë dhe për fytyrë shpesh herë në trajtë trikëndshi. Mbi vëndin që duhet të zërë ky tip në sistematikun e racave nuk dihet gjë me siguri. Ishuj q'e përmbajnë atë janë zbuluar edhe në Bosnje e në Sërbi. Por a janë të sakta shënimet e këtyre autorve ? Ku e ka origjinën ky tip për të cilin Pittard-i nuk thotë asgjë, pse duket që nuk ka ditur ç'kanë shkruar dy anthropologët e sipërm, dhe që Ëeninger-it nuk i ka rënë në sy asnjë herë, me gjithë se e ka njohur nga Nopcsa ? Por pyetjet nuk kufizohen vetëm në tipin e Kthellës. Dyshime lejnë sa të duash edhe për përqindjet e trajtave të ndryshme e për saktësin e përshkrimit të këtyre trajtave. E, të gjitha këto, jo pse anthropologve të përmëndur i u mungonte zotsija, por pse këta nuk kanë pasur rasje e kohë të 'grumbullojnë lëndë më të shumtë.

Mbledhjen e kësaj lënde ne nuk duhet t'a kërkojmë prej të huajvet, por prej vetë Shqiptarvet. Ndër emrat e autorve te shumët q'u përmendën më lartë, lexonjsi do të ketë vënë ré se ka edhe disa ballkanas që s'janë mjaftuar me studimin e racave të tyre, por kanë futur hundën edhe në përshkrimin e racës s'onë. A nuk munt të mirremi edhe ne me gjurmime të këtij fari ? Kemi, këtu, disa profesorë shkollash të mesme që kishin për të dhënë kontribut të çquar në studimet anlhropologjike, sikur të kishin një shtytje dhe mundësit për t'u përgatitur.

Këtë shtytje dy organe duhet t'a japin: Ministrija e Arsimit dhe Instituti i Studimeve Shqiptare. Për të zbuluar origjinën t'onë dhe për të njohur vetvehten duhet t'i kushtojmë kujdesin e duhur studimit të racës që do të kishte për ne rendësi të barabartë, në mos më të madhe, me studimin e gjuhës e të historis.

Në parathënjen e librit Les Anciens Peuples de l'Europe të Dottin-it, Camille Julian-i shkruan këto fjalë: «çështja e racës, sido që të zgjidhet, ësht çështja më e rëndësishme në historin e popujvet. Munt edhe të thuhet se ne nuk e kallzojmë këtë historin veçse për t'arrijtur në zgjidhjen e problemit të racës.» 19)

III.ORIGJINA E RACËS SHQIPTARE PROVA GJUHËSORE PER AUTOKTONINË E RACËS SHQIPTARE - ZBULIMET ARKEOLOGJIKE - MENDIMI I ANTHROPOLOGËVE - BESIMI I DIELLIT DHE BESTYTNI TË SOTSHME - PËRFUNDIM.Pesë vjetë më parë, Shpend Bardhi pat botuar në Përpjekjen Shqiptare një studim sintetik mbi origjinën e popullit t'onë. 1) Duke marrë për bazë gjurmimet e linguistëve dhe t'albanologëve më të rëndësishëm të botës, ai rrihte me radhë hipothezat e ndryshme që mbështeten sidomos në gjuhë.

Kemi shumë rasje që provojnë se origjina e gjuhës së folur nga një popull nuk ka asnjë lidhje me racën së cilës ky popull i përket. Kështu, për shëmbull, s'kanë të bëjnë aspak me arjanizmin, e posaçërisht me racën nordike t'Anglosaksonëve, të gjitha ato fise me ngjyrë të ndryshme që, në të pesë kontinentet e dheut, miren

vesh në mes të tyre me anën e inglishtes. Por, për Shqiptarët gjak e gjuhë kamë burim të njëjtë e prandaj studimi i Shpend Bardhit do t'i zinte me shumë të drejtë faqet e kësaj kaptine, sikur mos të donim të kërkojmë edhe ndonjë burim tjetër për të provuar më me siguri se ç'ësht kjo raca shqiptare duke nxjerë argumentat jo vetëm nga gjuha, por edhe nga arkeologjija, nga mithologjija e nga kërkimet anthropologjike.

Linguistët ndahen nga njëri tjetri për origjinën e gjuhës e të popullit t'onë, me gjithë se kurrkush nuk mohon prejardhjen e sajë indo-europjane. Kjo prejardhje është vulosur nga Franz Bopp-i që, nëpër studimet filologjike, ka vërtetuar preras karakterin arjan të gjuhës e pra të popullit t'onë.

J. G. von Hahn-i, konsulli zë-math i Austrisë në Janinë, në veprën e tij Albanesische Studien, e gjen shqipen e sotshme bijë t'ilirishtes dhe Gustav Meyer-i, m'i madhi albanolog i shekullit të kaluar, e pranon dhe mundohet t'a provojë këtë hipothezë. Glotologë të tjerë, ndër të cilët Hirt e Pedersen, nuk e konsiderojnë gjuhën t'onë të rrjedhur nga ilirishtja, por nga thrakishtja; ndërsa albanologu sërb Bariq thotë për të se ësht një thrakishte e ilirizuar. I famshmi studjonjës i shqipes, Norbert Jokl, të cilit i detyron shumë Kombi i ynë dhe albanologjia, është i mendimit se shqipja është një gjuhë thrako-ilire.

Këtyre mendimeve që nuk qëndrojnë kaq shumë larg njëri nga tjetri iu janë shtuar edhe dy të tjera krejt të ndryshme. Njëri — i August Schleicher-it — e vë shqipen në një degë indo-europjane bashkë me latinishten e me greqishten dhe i përmbleth që të trija nën emrin «grupi pelazgjik»; tjetri — i August Friedrich Pott-it — thot se shqipja ësht një gjuhë iliro-pelazgjike para-indo-europjane. Por të dyja këto mendime kanë gjetur kundërshtime të forta ndër glotologë. E para ësht lënë thuaj se më nj'anë; e dyta ka shumë shkencëtarë kundra dhe, në qoftë se mbrenda caqevet të filologjisë ka ndonjë mbështetje, nuk pranohet n'asnjë mënyrë nga shumica e historjanvet dhe e arkeologvet. Ndër këto kohët e fundit as historjanët as glotologët nuk po flasin më për një gjuhë e një popull pelazgjik para-indo-europjan, por për një popull proto-ilir arjan, 2) për të cilin as ata vetë nuk dinë se ç'ësht me saktësi.

## Vlejnë, pra, të mirren në shqyrtim tri hipothezat e para

Të provosh në se Shqiptarët janë prej origjine thrake apo ilire ka rëndësi të veçantë për ne, pse po të pranohet njëra ose tjetra nga këto hipotheza do të thotë të vërtetohet në se Shqiptarët kanë qënë ngulur që prej kohëve më të lashta në viset që zënë afër e ngjat edhe sot, apo janë të shpërngulur prej ndonjë treve tjetër që ndodhet më afër Detit të Zi. Shpërngulja sjell me vehte edhe përzierje

gjaku, pse një popull që largohet prej një toke e vëndoset në një tokë tjetër duhet të ketë pasur përpjekje, me doemos, më parë me fiset q'e kanë dëbuar e pastaj me fiset që ka gjetur në vëndin e ri. Midis tij dhe këtyre dy grupeve janë bërë kryqëzime që, në përpjestim me kohën e përpjekjes e me numrin e përbërësve të fiseve të huaja, kanë lënë gjurmë shumë pak të dukëshme në brumimin e racës. A kanë banuar, vallë, stërgjyshët t'anë në viset ku stërnipët e tyre ndodhen edhe sot ? A po kanë ardhur këtu prej një treve që gjëndet më nga veri-lindja e që kishte për qëndër Nishin, domethënë prej Dardanisë që përputhet me Kosovën e sotëshme, ashtu si ç'thot Jokl-i ? A po, më në funt, përpara shkeljes së Sërbvet në Ballkan, banonin më afër Detit të Zi, në trikëndshin Nish - Shkup - Sofie, ashtu si pohojnë Samdfeld-i e Ëeigand-i?
Ndër këto kohët e funtme pesha ësht duke rënduar më tepër nga ana e iliricitetit të popullit shqiptar dhe nga anasija (autoktonija) e këtij populli. Një albanolog i ri gjerman, Georg Stadtmueller, duke u mbështetur gjithnjë në gjuhë e duke shqyrtuar fjalët e huaja greke e latine të Kishës që kanë hyrë prej kohësh më shqipen, e gjen djepin e fisit t'onë në një vënd që duhet të ndodhet pa tjetër afër Greqisë nga njëra anë dhe afër Dalmacisë nga ana tjetër, do me thënë n'atë pjesë të buzës lindore t'Adriatikut që banohet edhe sot prej Shqiptarvet. Bilé, siç do të shohim edhe më pas, Autori i përmëndur ngul këmbë për të provuar se në kohën e shkeljes së Sllavëve të hershëm, hapsira jetsore e të parvet t'anë kufizohej në bjeshkët e Shqipërisë së veriut, pikërisht, në malet e në luginat e krahinës se Matit. 3)
Përkrahsi m'i math i origjinës ilirike dhe i autoktonis së Shqiptarvet ësht profesori i Universitetit të Palermos Francesco Bibezzo që njihet prej të gjithë botës si auktoriteti m'i lartë në studimet mesapo-japige. Për të provuar marëdhënjet që në kohë e në hapsirë lidhin shqipen me ilirishten e vjetër dhe, për të vërtetuar vazhdimin historik e gjeografik të Shqiptarvet të sotshëm nga Ilirët e lashtë, ai mbështetet në monumentet dhe inskripcionet mesapike të gjetura në Pulje e në Kalabri, të cilat kanë përgjasim të math me inskripcjonet e rralla ilirike që janë zbuluar përkëtej detit Adriatik. Për spjegimin e këtyreve duhet përdorur pa tjetër shqipja e sotëshme e prandaj — arsyeton Bibezzo — kur shqipja dhe ilirishtja janë të barabarta me një gjuhë të tretë, duhet të jenë të barabarta edhe me shoqja shoqen. Në këtë studim shumë të vlershëm, të cilit Shkencëtari i math po i kushton mënt e djersë prej vjetësh, ai arrin duke ndjekur tri rrugë: «I. Rindërton në të gjithë hapsirën sipërfaqen gjuhësore t'ilirishtes së herëshme; II. shtrin dhe thellon mardhënjet leksikore, fonetike e gramatikore të shqipes me japigo-mesapishten; III. në suazën e përkatsive t'ilirishtes intensifikon kërkesën e ndonjë isoglose që, edhe në se numri i mbeturive gjuhësore ësht i vogël, të

lidhet posaçërisht shqipja me dialektet e folura lashtë në tokën me iliricitet ethnologjik e glosologjik të provuar. 4) Në lidhje me thrakishten, Gjurmonjsi i çquar e thjeshtëson mjaft punën, pse ai nxjer prova të shumta për të vërtetuar se Thrakas e Ilirë kanë folur një gjuhë ti vetme. 5)

Çështja e selis ku kanë zënë fill Shqiptarët ka dalë në shesh rastësisht ndër fusha të ndryshme studimi dhe prandaj nuk ësht rrahur aq sa duhej prej shkencëtarvet. Në këto kushte përfundimet nuk duhen koinsideruar të sakta, pse pikat e nisjes kanë qënë të kuifizuara. «Në heshtjen e shkrimtarvet, thot Ribezzo, problemi u zgjith, si të thuash, negativisht nga Hahn-i n'Albanesische Studien I (1853 faqe 213 e tutje): në qoftë se përjashtohet invadimi sllav, në Mesjetën e lashtë e të ré nuk ka lajme për asnjë tjetër migracjon që të ketë mundur të ndryshojë strukturën ethnike e gjuhësore të Shqipëris dhe të cungojë kështu vazhdimin e evolucjonit të shqipes prej ilirishtes. Ky përfundim nuk ësht pikërisht një circolo vizioso, siç mendon H. Hirt, do me thënë që shqipja ësht zëvëndësja e ilirishtes vetëm pse Shqiptarët ndodhen në selin e Ilirvet. Sot, mbeturit e pakta gjuhësore t'ilirishtes në fushën toponomastike kanë nisur të gjejnë në shqipen elemente përgjegjse edhe për etimologjinë edhe për fonetikën e tyre.» 6)

Më poshtë, një soj si Stadtmueller-i, Profesori i Palermos thot se "po të mendohet që fisi shqiptar vetëm në këtë krahinë (në Shqipërinë e sotshme) ësht në mardhënje me helenizimin e vjetër të Maqedhonis e t'Epirit, me romanizimin e krahinës danubiane e të Dalmatisë, me sllavizimin e Thrakës, rrjeth vetvetiu se kjo bërthëmë (populli Shqiptar) mbetet në vëndin ku gjëndej dhe ku historikisht e linguistikisht mund të pritet, në qoftë se ka lidhje kaq të ngushta me thrakishten dhe me ilirishten, të cilat ishin sipërfaqe që shtriheshin për bri njëra-tjetrës në kohën romake.» 7)

Më në funt, përgjasimi i ilirishtes me shqipen, nga njëra anë, dhe i shqipes me thrakishten, nga ana tjetër, toponimet e përbashkëta dhe qënja e fiseve — si për shëmbull Peonët — që thirren herë ilire herë thrakase, të bëjnë të besosh se Thrakët dhe Ilirët përfaqësojnë dy emra të një ethnos-i të vetëm të ndarë dysh vetëm politikisht e gjeografikisht. 8) Të shkojmë më tutje në rrjeshtimin e provavet gjuhësore e historike që vërtetojnë iliricitetin e popullit shqiptar, do të zgjatemi shumë e do të kapërcejmë qëllimin e kësaj vepre. Për të përkrahur ndryshimin ethnik në mes të popullit që banoi dikur në Shqipëri dhe këtij të sotëshmit nuk mbetet veç se të pranojmë hipothezën e një pushtimi të huaj që duhet të ketë ngjarë pas rënjes së Perandoris së Romës. Por arkeologjija na jep prova të mjafta për t'a rrëxuar edhe këtë pretendim.Gërmimet arkeologjike që kanë të bëjnë me qytetrimin dhe me popullin ilir janë shumë të kufizuara. Ato të Feniqit," të Butrintit, t'Apollonis, të Durrsit e të ndonjë vëndi tjetër nuk kanë

rëndësi të madhe për kërkimet ilire, pse këto qëndra janë, në përgjithsi, kollonira të themeluara prej Grekësh që kaluan më vonë në dorë të Romakvet e prandaj pika ku, mbi një nën-shtresë ilirike, vihen dy mbishtresa, njëra helenike dhe tjetra italike.

Por këtë mungesë të dukëshme e plotson, deri diku, Nekropoli i Komanit, zbuluar në një luginë të Pukës që përshkohet nga Drini. Gjurmë të qytetrimit që tregojnë varret e këtij Nekropoli gjinden edhe nëpër shumë krahina të tjera të Shqipëris, në disa vise të Greqis dhe, ça ka për ne rëndësi, n'Afionën e ndodhur n'ishullin. e Korfuzit. Englezi Bulle, që ka bërë një studim t'imtë mbi këto varret e fundit, nxjer argumenta bindës për të provuar se këto, përveç ndonjë përjashtimi të vogël, i përkasin shekullit të shtatë pas Krishtit. Varrezat e Komanit, si pas këtij autori, janë pak më të reja se ato të-Korfuzit. 9) Dhe me të vërtetë edhe arkeologët e tjerë kanë pranuar se grumbulli m'i math i tumuleve 10) të Komanit duhet të jetë i shekullit të tetë pas Krishtit; por ka edhe mjaft asosh q'i përkasin një kohe shumë më të lashtë. Materiali i mbledhur provon hapët se në popullin ilir ka pasur një vazhdim të qytetrimit halstattjan, 11) që ësht përhapur an' e kand tokës së banuar prej fisevet të tij. Rëndësia e veçantë që ka për thezën që po rrahim Nekropoli i Komanit rrjeth pikërisht nga shkaku se varret qenë hapur ndër epoka të ndryshme. Arkeologët që kanë marrë në studim materjalin e mbledhur mendojnë se një pjes' e tij rrjeth prej një kohe përpara shkeljes së Romakvet në Shqipëri. Kemi, pra, një vazhdim traditash dhe ndikimet e ndryshme që ka pësuar populli ilir mbrënda një periudhe njëmijvjeçare. «Nelkropoli, prandaj, provon evolucjonin e qytetrimit iliro-romak krahinor dhe vazhdimin e elementit ethnik.» 12) Të njëj mendimi me Mustilli-n janë edhe Nopcsa, Traeger, Zeiss e shumë studjozë të tjerë.

Ka ndonjë shkencëtar që beson se në varret e Komanit duhet të gjenden edhe përfaqësonjës të popullsisë ose avare ose sllave. Hipotheza e parë është rrëxuar prej dijetarvet më të rëndësishëm, megjithëse ndonjë shënj' e racës nordike gjendet në këtë Nekropol. Për Avarët dihet me siguri se n'ushtrin e tyre kishte shumë Sllavë. Këta në shekullin e gjashtë shkelën Ballkanin dhe në krye të shekullit të shtatë elementi sllav q'erdhi me ta u përhap në të gjithë Gadishullin duke lënë të paprekura vetëm qytetet e Dalmatis, me përjashtim të Salonës, bregdetin e Egjeut dhe një rrip toke rreth e rrotull Konstantinopolit. Është vërtetuar historikisht se Avarët vetëm të shoqëruar nga Sllavët kanë shkelur në tokët t'ona dhe se këta të fundit, për të hyrë në vise shqiptare, kanë gjetur vështirsira të mdha, ça vërtetohet edhe nga numri shumë i kufizuar i mbeturive linguistike të kësaj epoke që janë futur në shqipen. Është e vërtetë se në tumulet e Bosnjës, ku elementi sllav zuri rrënjë të thella, gjejmë shumë sende që i u përngjajnë atyreve

q'u zbuluan në Koman ; por dijetarët janë të sigurt se këto sende janë më të vjetra nga pushtimi sllav.

Qytetrimi i Komanit, pra, ësht një fazë e mëvonëshme e qytetrimit të zbuluar në Bosnjë. Ai i përket kohës romake. Edhe sikur të mos pranohet se një pjes' e varrevet të zbuluara janë të kohës romake, duhet përjashtuar një herë e mirë mundësija e njohjes së përfaqsonjësve të ndonjë fisi sllav ose avar, t'ardhur në Shqipëri në mes të shekujvet gjashtë e shtatë pas Krishtit, ndër të vdekurit e Komanit. Përkundrazi, duket krejtë e natyrëshme që ata t'i përkasin atij ethnos-i që banonte në këtë krahinë edhe në kohën romake dhe që kishte zënë vënt që prej epokës së hekurit, në të cilën epokë gërmimet arkeologjike vërtetojnë pranin e tij. 13) Zbulimi i varrezavet ilirike të Korfuzit nuk është spjeguar akoma ; por ka të ngjarë që disa familje të visevet t'ona të kenë shkapërcyer detin për shkaqe të panjohura prej nesh dhe të jenë vëndosur n'ishullin më të math të Jonit.***

Anthropologët i akuzojnë pa prerë arkeologët, pse këta, në gërmimet që bëjnë, nuk çajnë kokën për të ruajtur kafkat e mbeturit e skeletrave të njerzve që zbulojnë. Bëjnë, në këtë mënyrë, një mëkat të math, pse nuk i u japin rasje përfaqsonjësvet të shkencës së rëndësishme t'anthropologjis që të çfaqin mendimin e tyre mbi racën që ka banuar në një vënt. Kjo mungesë kujdesi e arkeologve, për të cilën kaq dëndur fshan Eugéne Pittard-i, bje në sy me një herë në gërmimet e shumta që janë bërë në Shqipëri. Nga këto gërmime, për fat të keq, vetëm katër kafka Shqiptarësh të lashtë janë mbledhur e studjuar gjer më sot; që të katra janë nxjerë nga varret e Komanit, në Kalan e Dalmaces afër Shkodrës. Dy ndër to vërtetojnë dolikoqefalin e Ilirvet, kurse dy të tjerat janë brakoide. 14) Por një numër kaq i vogël nuk mjafton për të provuar me një farë saktësije në se Shqiptarët e sotshëm janë apo jo pasardhësit e Ilirvet. 15)Kemi, veç, një nekropol të vjetër që ka një farë rëndësije për ne: ësht ai i Glasinacit që gjëndet në Bosnje 26 kilometra lark Sarajevës, në një vënt, domethënë, që ndër kohët e moçme, banohej funt e majë prej Ilirësh. Gërmimi në varret e tij ka nisur gjashtdhjetë vjetë më parë. Kafkat e gjetura në to janë studjuar që më 1907 nga Ëeisbach-u. Përfundimi i këtyre studimeve vërteton se midis sosh ndodhen disa të tipit dolikoqefal, disa të tipit mesoqefal dhe disa të tjera të tipit brakiqefal. Shifet pra, se të paktën dy raca të ndryshme, ajo nordike e ajo dinarike përfaqsohen në Nekropolin e Bosnjës. Si pas Schëidetzky-t, numri i këtyre racave arrin në tri: nordike, mesdhetare e dinarike. Tipi nordik ose verjak çfaqet në dy variante, në një trajtë me kafkë të lartë dhe në një trajtë me kafkë t'ulët. Ndër kafkat mesoqefale shihet qartë një kalim drejt tipit dinarik, sidomos në trajtim të kafkës mbrapa. Pjesa nordike është m'e shumta (gati gjysma), pastaj vjen pjesa dinarike (gati një e treta), kurse tipi mesdhetar është më i vogli në numër.

«Po t'i ikqyrim rrashtat në pikëpamje të kohës — shton Anthropologu gjerman — shohim se këtu kemi të bëjmë me rrashta të një periudhe mjaft të gjatë, pra të kohëve të ndryshme. Racat atëherë na tregojnë një çnordizim, domethënë një paksim të racës verjake në dobi të racave të tjera. Raca verjake na çfaqet m'e rrallë në grupet më të reja». 16) Por, le të flasim më vonë për këtë çnordizim që nuk vërteton se kemi të bëjmë me gjak t'ardhur, por ësht vetëm një kalim prej dolikioqefalije në brakiqefali, një fenomen, pra, shkencorisht i zbuluar, me gjithë se nuk ësht spjeguar edhé.

Otto Reche, në veprën e vetë Raca dhe djepi i Indo-giermanvet (1936), duke pranuar se të gjakut ilir kanë qënë edhe fiset që banonin në kohët e para të metalit krahinën Picenum t'Italis lindore, merr në shqyrtim skeletet e nxjerra nga varret që janë zbuluar afër Novilara, Belmonte dhe Ancona. Kafkat janë, të gjitha, të gjata e të ngushta, me fytyrë të hequr e të gjatë e me hundë të hollë. Gjatsija mesatare e skeletevet arrin në cm. 167,7. Shihet çiltas se i përkasin racës nordike. 17)

Një dëshmi tjetër mbi racën ilirike munt t'a nxjerrim nga sa kanë shkruar kronikanët e vjetër mbi nëntë nga perandorët e Romës a të Bizancit që kishin arrijtur kulmin e hierarqis politike e ushtarake në buzë të Teverit ose të Bosforit duke u nisur prej visevet t'ona. Këta janë Klaudi, Apoloni, Probi, Valentiniani i Parë, Kostandini i Math, Kostanci i dytë, Juliani, Kostanc Klori dhe Kostandin Gali. Me përjashtim të Julianit që kishte flokë të zezë, të tetë të tjerët ishin flokartë. 18) Historiani latin Taciti i përshkruan Ilirët si një popull i fuqishëm, me flokë e me sy t'errët, i përkulmë, i matur, guximtar, kryelartë, që do më shumë blegtorin se sa bujqësin dhe nxjer ushtarë shumë të mirë. 19) Po t'u hedhim një sy mozaikvet të Justinianit të Madh dhe të së shoqes së tij Theodhora, që janë ndërtuar në Ravenna në shekullin e gjashtë, i pari në Kishën e Shën Apolinarit të Ri dhe i dyti në kishën e Shën Vitalit, do të na bjenë në sy me një herë tiparet dinarike të Ligjvënsit të math Kosovar, ndërsa Perandoresha duket se ësht e racës mesdhetare. 20)

Nga këto pak shënime kuptojmë se anthropologjija nuk ka në dorë lëndë të nxjerë nga tumulet që të mjaftojë për të vërtetuar origjinën ilire të Shqiptarvet, me gjithë se nuk e mohon n'asnjë mënyrë këtë të vërtetë. As kronikat e vjetra nuk na japin përshkrime që të kenë një farë rëndësije në këtë drejtim. Veç, që të gjitha këto provojnë katërçipërisht se Ilirët ishin indogjermanë me tipare q'i u përngjanin pak a shumë nordikvet.

Por antropologët nuk mbështeten vetëm në matjen e të vdekurvet për të shprehur mendimin e tyre mbi origjinën e një populli. Ata, edhe duke vëzhguar përfaqsonjsit e gjallë dhe duke bërë analize të holla, munt të thonë se cilës race i

përket një popull. Kështu, për shëmbull, Pittard-i, i mbështetur në përfundimet e anthropometris, thotë këto fjalë për origjinën t'onë: "Nuk e di në se linguistët kanë rënë në godi për të caktuar origjinën e gjuhës shqipe. Por besoj se anthropologët do të mirren vesh shumë lehtë për të caktuar vëndin e kësaj race. Duket që tashi, me gjithë se kërkimet nuk janë në gjëndje të na e mësojnë preras, që ne mund t'i vëndosim Shqiparët në një nga suazat e klasifikimit të sotshëm të racave evropjane: n'atë të racës dinarike. 21)

Në racën dinarike hyjnë popujt që banojnë, përveç viseve të tjera, Alpet Dinarike, që prej Istries gjer në jugë të Shqipëris, duke ndjekur gjithkund bregdetin lindor t'Adriatikut e prandaj popujt që ndodhen në viset ku më parë banonin Ilirët. Raca dinarike, ose adriatide e Biasuttit dhe raca ilirike, janë sinonime. 22)

Në parathënjen e një vepre të hartuar nga Lumo Skëndua, Pittard-i e jep vëndimin e tij mbi origjinën e popullit t'onë me këto f jalë: "Shqiptarët më duken të jenë stërnipat më autentikë t'ilirvet të vjetër.» 23) Por, thuaj se të gjithë anthropologët kanë vëzhguar në popullin t'ënë tipare që provojnë se duhet të ketë, me doemos, kryqzime me raca të huaja. Krerët dolikoqefalë, syt e kaltërt e flokët e verdhë, që hasen aty këtu edhe ndër ne nuk janë veçorira të racës dinarike. Lindin, pra, dyshime që duhen sqaruar. Shpjegimin na e jep, deri diku, Marcello Boldrini. Ky, me gjithë se nuk e largon preras dyshimin e kryqzimevet, qoftë edhe shumë të kufizuara, me racat sllave, thot se "kushtet gjeografike, faktorët ekonomikë, ndryshimet e përngjasimet anthropologjike me popujt fqinjë, gjuha, zakonet përkrahin hipothezën e përzierjevet të vjetra që munt të kenë ndodhur edhe përpara vëndosjes së këtij populli në selin e sotëshme…" 24) Kush munt të thotë, atëherë, se Ilirët e lashtë, kur zunë vënt në Gadishullin ballkanik, nuk ishin, që të gjithë, të një tipi të vetëm fizik, por kishte midis tyre individë të pajosur me te gjitha tiparet që shihen edhe sot në popullin shqiptar ?

Tashi duhet bërë edhe një pyetje me rëndësi që ka lidhje vetëm me tregonjsin qefalik: kur përshkrimet e vjetra dhe kafkat e të vdekurvet thonë se llirët kanë qënë kokë-gjatë, si munt të spjegohet brakiqefalija e fortë që vihet ré në Shqiptarët e sotshëm e, përgjithësisht, edhe në përfaqsonjsit e tjerë të racës dinarike? Anthropologët për shumë kohë janë orvatur t'a spjegojnë këtë fenomen. Kanë thënë në krye se, kur në disa varre, si për shëmbull në Glasinac, shihen ndër kohë të ndryshme kafka që kalojnë nga dolikoqefalija në brakiqefali, ka një popull kokë-shkurtër që vjen prej së largu dhe përzihet me vëndësit kokë-gjatë. Bile, pas një hipoteze të dytë — të dalë gjithnjë në kohën kur anthropologjija gjendej në shpërgënjt e foshnjëris — brakiqelalija kishte origjinë aziatike, domethënë ngastrat që popujt brakiqefalë zinin në kartën e Evropës ishin trevat ku popujt indo-gjermanë ishin përzierë me popujt jo të gjakut arjan t'ardhur prej konti-

nentit lindor. Por sot të dyja këto hipotheza janë rrëxuar preras dhe prej të gjithë shkencëtarëvet ësht pranuar se popujt kokë-shkurtër kanë rrënjë kryekëput evropjane. 25) Anthropologët janë, gjithashtu, të mendimit — me gjithë që fenomeni nuk ësht spjeguar edhé — se në disa zona tregonjësi qefalik vjen duke u rritur; po kalohet pra vazhdimisht prej kafkave dolikoide në kafka brakoide pa patur përzjerje gjaku. Pittard-i këtë fenomen e ka vënë ré në komunën e Londrës dhe në krahinën e Savojës; 26) Biasutti thot se këtë shndrrim të trajtës së kokës nuk -duhet të lodhemi për t'a kërkuar ndër gërmime të banesavet të dikurshme të popujvet, pse sot, në shumë krahina t'Evropës, nga të cilat në disa lugina t'Alpeve, ësht e dokumentuar shtesa e brakiqefalis. 27)

Në kohën kur Franz Bopp-i dhe shkolla e tij bënin krahasime ndërmjet gjuhësh të ndryshme për të zbuluar në to karakterin hindo-gjerman, një studjonjës i math engles, Max Mueller-i, shkruante se popujt që flitnin gjuhë të një rrënje, kishin edhe besime që i përngjanin mjaft njëri tjetrit. 28) Theoria e tij qe luftuar prej shumë kujt për një kohë të gjatë, por më vonë u kuptua se lufta qe e pavënt. 29) U pranua gati nga të tërë mithologët se në themel theoria e Max Mueller-it ishte e drejtë e prandaj, edhe një herë nisën kërkimet në këtë drejtim.

Është pohuar prej të gjithvet se baza e mithologjis arjane ësht besimi i diellit. Ky besim, si ndër popuj të tjerë të kishte me gjuhë arjane ashtu edhe ndër Ilirët, qe në pah të math dhe, për çudi, pjesë të tij kanë mbetur gjallë gjer në ditët t'ona në popullin shqiptar.

Disa vjetë më parë u zbulua në Austri kryeqyteti i krahinës Noricum që banohej prej Ilirësh.30) Thirrej Noreia dhe gjëndej në malin Lugenboden. Ndër sa ndërtesa të tjera u zbulua edhe pallati mbretror dhe, jo shumë lark këtij, një tempull i goditur në të tretin shekull para Krishtit. Ky tempull ësht i rrumbullakët, 31) me tetë metra diametër dhe i rrethuar me një postrehë, pullazi i së cilës mbahej, si duket, me shtylla të drunjta. Në mes ishte altari, i përbërë prej katër rrasash të të mëdha e të rënda, të latuara e të ngritura mbi tokë. Ndën altar ndodhej vatra e zjarmit për flit që truheshin. Ndonjë statujë Perëndije nuk u gjet në këtë vënt të shënjtë, pse besimi i Ilirvet ishte pa ikona. Por mënyra e ndërtimit të kujton me një herë tempujt e vjetër të Romës ku nderohej dielli. Në majë të një kodre që gjëndet pranë katundit Igls në malsi të Tirolit, Zonja Miltner ka zbuluar një tempull tjetër ilir, në mes të të cilit u gjet shtrirë një rras' e madhe që përbënte altarin. 32) Në mëngjes, kur dielli dilte për të parën herë në buzë të malit, rrezet e tij binin mu në mes t'altarit duke-kaluar nëpër një gallustër të hapur, për këtë qëllim, në pullas. Që kjo ndërtesë ësht faltore nuk duhet të kemi asnjë dyshim; varret rreth - e - rrotull sajë vërtetojnë se, një soj si sot, edhe Ilirëvet të moçëm i u pëlqente t'i varrosnin të dashurit e tyre afër tokës së bekuar.

Ndër popujt e tjerë të vjetër që banonin në Ballkan, kulti i diellit ka qënë shumë i përhapur. 33) Ky kult as nuk ka qënë i njohur në kohën greke arkaike e klasike me përjashtim të Helios-it në Rodi; por edhe për këtë dyshohet se mos ka origjinë të huaj. Një filozof platonik, Maksimi prej Tiros, tregon se fisi ilir i Peonvet adhuronte diellin në trajtë të pafytyrzuar të një disku të vogël të lartësuar mbi një shkop të gjatë. Në monedhat e mbretit Lykkeios të Peonis, që qe aleat i Ilirvet të tjerë e i Thrakasvet kundër Mbretit të Maqedhonis, shihet dëndur koka e Apollit stolisur me dafina; ky ka qënë perëndi që përfytyronte diellin.

Edhe Thrakasit që, si ç'thamë, janë të njëj gjaku e gjuhe me Ilirët, e adhuronin diellin. Sofokliu, në tragjedin e çdukur Tereus, vë këto fjalë në gojën e Thrakasit Orfé: "O Diell hyll shumë i nderuar prej Thrakasvet, miq të kuajve." Në një tragjedi tjetër t'Eskilit, Bassaridet, Orfeu squhet që me natë për t'u ngjitur përpara agimit në majën e malit Pangeo që t'i falej Diellit, i cili për të ishte Perëndija m'e madhe.

Nuk ka shënja të shumta t'adhurimit të diellit ankonik nga ana e Thrakasvet. Por provohet mirë besimi i tyre ndaj Apollit, të cilit shumë herë i ngjiten mbiemra vendës, si për shëmlbull Sitalkas, ashtu si ç'janë thirrur shumë nga princat e vëndit, dhe Zerynthois që përfaqson emnin e një fisi të tyre. Fytyra e "kalorsit thrakas" ka zakonisht rreth kokës një kurorë rrezesh, shënj' e qartë kjo që vërteton lidhjen shpirtrore të popullit me diellin

Të përmëndim, me qënë se ra rasja edhe një legjendë maqedhonase, mbassi edhe populli që polli Lekën e Madh ësht, si pas mendimit të shumicës së historjanvet, i një origjine me Ilirët. Perdika, themelonjsi i shtëpis mbretnore të Maqedhonisë, ishte m'i vogli i tre vllezërve të cilët, nga toka e Iliris, kishin shkuar në Lebaia dhe ishin marrë në shërbim si barinj' prej mbretit të vëndit. Kur mbretresha mbrunte bukët, kishte vënë ré se kurdoherë buka e Perdikës bymehej dy herë më shumë nga bukët e tjera. I a kallxon këtë gjë Mbretit dhe ky, i trëmbur prej këtij farë paralajmërimi, i dëbon të tre vllezrit. Ata kërkojnë rrogën q'u qe caktuar, por mbreti nuk u a jep. Veç, u tregon këtyreve diellin që n'atë çast po hynte në shtëpi nga një bir' e pullazit, dhe u thotë: "kjo ësht rroga që ju meritoni." Dhe ja ku Perdika përgjigjet në këmbë e në dorë: "edhe ne e pranojmë" dhe, me një thikë që kishte me vehte, shkroi mbi tokë rrethin e diellit. Pastaj hyri tri herë mbrënda këtij dielli të vizatuar për dhé e u largua bashkë me të vllezrit. Vepra me karakter magjik dha përfundimin e pritur, pse Perdika, kur pushtoi të gjithë Maqedhoninë, u bë edhe zot i Lebaia-s. Legjenda dëshmon hapët se edhe ndër Maqedhonas dielli adhurohej.

Ndërsa ky adhurim i diellit tregon me saktësi vulën arjane që mbante populli ilir dhe popujt q'ishin të njëj gjaku me të, traditat e mbetura gjer më sot ndër Shqiptarë, flasin mbi origjinën ilire të popullit t'onë.

# HELENA E TROJËS, LEGJENDAT DHE TË VËRTETAT 2.500 VJEÇARE

Emri i saj vjen nga larg, shumë larg… Janë 2 500 vjet që kur Helena e Trojës, më e bukura e grave vdekatare u dashurua nga të gjithë burrat dhe me të njëjtën forcë u urrye nga femrat. Jo pa shkak… Prej saj u shkatërruan shtete dhe popuj. Thonë se gjithçka ishte prej dashurisë së saj me Paridin. Sa e vërtetë është kjo? Ndiqni një rrëfim ndryshe për Helenën e Trojës, për të mësuar mbi legjendat dhe të vërtetat e një historie 2500-vjeçare.

**Bija e Zeusit**

E ëma e saj, Leda, ishte gruaja e Tindareut, mbreti i Spartës me të cilin ka pasur dy fëmijë, Klitemnestrën dhe djalin, Kastorin. Me bukurinë e vet Leda e ka magjepsur edhe vetë Zeusin dhe me të ka pasur dy fëmijë: Helenën dhe djalin Polideuk. Tindareu nuk ka pasur asgjë kundër pjesëmarrjes së Zeusit në shumimin e familjes së tij, prandaj fëmijët e vet dhe thjeshtrit, i ka rritur si duhet. Me djemtë nuk ka pasur vështirësi të posaçme.
Që të dy u bënë trima të famshëm dhe arritën në qiell ku edhe sot ndriçojnë si Bineqët ose Dioskurët. Edhe me Klitemnestrën, së paku deri sa ishte e re, nuk ka pasur vështirësi. E martoi me Agamemnonin, mbretin e Mikenës. Vështirësi më të mëdha ka pasur me Helenën. Ishte ende vajzë tejet e re, ndërsa për bukurinë e saj është folur larg, andaj e dëshironte Tezeu, mbreti i Athinës dhe me ndihmën e shokut të vet, Piritout, e rrëmbeu. E çliruan vëllezërit Kastor dhe Polideuk dhe e kthyen në shtëpi. Së shpejti në Spartë erdhën krushqit e rinj për Helenën. Me kohë aty u gjenden të gjithë mbretërit dhe fëmijët e mbretërve akeas, të cilët dëshironin të martohen.
Grindjet e tyre rreth Helenës gati e sollën Greqinë deri te gremina e luftës. Katastrofën e pengoi mendjemprehtësia e Odiseut, mbretit të Itakës. Ai në mënyrë të thjeshtë, origjinale, e këshillon Tindareun që t i lërë anash të gjitha konsideratat dinastike dhe politike e t i lejojë Helenës që ta zgjedhë burrin sipas dëshirës së vet. Krushqit u pajtuan me këtë mendim dhe me betim u obliguan se zgjedhjen e saj do ta pranojnë pa kurrfarë kundërshtimi dhe se fituesin nuk do ta vrasin dhe në asnjë mënyrë nuk do ta fyejnë, por në çdo gjë do t i ndihmojnë. Me fat ose pa fat, i zgjedhuri i saj ishte Menelau, vëllau i Agamemnonit. Pas martesës i lindi e bija, Hermiona, dhe kur Tindareu vdiq, Menelau trashëgoi

fronin spartan. Çdo gjë ka qenë në rregull, madje as Menelau dhe as Helena nuk kanë parandjerë se çka po u përgatit ndërkohë fati.

### Molla për më të bukurën

Atëkohë në shpellën e kentaurëve ishte dasma e Peleut, mbretit të Ftisë me Tetidën, hyjneshën e detit, në të cilën kanë marrë pjesë të gjithë zotërat. Vetëm Erida, hyjnesha e grindjes, nuk ka qenë e ftuar që të mos ua prishte harenë. Erida e fyer, për t u hakmarrë, në mesin e hyjneshave Afrodita, Hera dhe Athina e hodhi mollën e artë, në të cilën shkruante “Më të bukurës". Hyjneshat menjëherë dëshironin ta merrnin mollën, sepse secila prej tyre, e konsideronte veten më të bukur. Ndërkaq nga kjo lindi grindja në zgjidhjen e secilës nuk ka dashur të ndërhyjë as zoti suprem, Zeusi. Dëshironte të kishte qetësinë e vet, prandaj i urdhëroi zotit Hermes që ta marrë mollën dhe t'i dërgojë hyjneshat në malin Ida, jo larg Trojës, ku jeton bariu i quajtur Paridi. Ky le ta zgjidhë këtë mosmarrëveshje. Paridi ishte i biri i Priamit, mbretit trojan. Arsye e mirë e vendimit të Zeusit ka qenë, sepse jetonte në mal dhe jo në pallatin mbretëror. Para lindjes së Paridit, e ëma e tij ka ëndërruar se do të lindë një eshkë të ndezur, e cila do ta ndezë Trojën. Magjistari ia ka shpjeguar ëndrrën në mënyrë që djali që do të lindë do të jetë shkaktar i shkatërrimit të Trojës. Për këtë arsye mbreti i Trojës urdhëroi që fëmija menjëherë pas lindjes të dërgohet në malin Ida dhe atje të vendoset në kaçubën e pyllit. Fëmijën e mori dhe e ushqeu arusha, e pastaj e gjet bariu Agelau, që e rriti si fëmijën e tij. Për prejardhjen mbretërore të Paridit e ka ditur vetëm Zeusi.
Kur Paridi e pa Hermesin, lajmëtarin e Zeusit, deshi të ikë, por i ra ndërmend se Hermesi do ta arrijë gjithsesi dhe kështu e dëgjoi urdhrin e tij. Paridi e mori mollën dhe filloi t i shikojë hyjneshat. Të triat i dukeshin njësoj të bukura. Mendoi gjatë dhe vendosi atëherë kur hyjneshat ndikuan në të në mënyrë që ligjet dhe gjyqet njerëzore në esencë nuk lejojnë. Gruaja e Zeusit, Hera, i premtoi pushtet mbi tërë Azinë, hyjnesha e luftës Athina, famën luftarake, ndërsa hyjnesha e dashurisë dhe e bukurisë Afrodita gruan më të bukur në botë. Dhe Paridi mollën ia dha Afroditës.

### Arratia e Helenës me Paridin

Për Helenën as që kishte dëgjuar, por Afrodita bëri që Paridi sa më shpejt ta njohë. Rrugëve të fatit Paridi arriti në Trojë, ku u njoh nga motra e tij, Kasandra, magjistare dhe profeteshë e famshme. Mbreti Priam, i cili vuajti gjatë për shkak

të braktisjes së të birit të vet, e pranoi me gëzim të madh dhe e futi në pallatin mbretëror. Afrodita e porosit Paridin që ta ndërtojë anijen dhe të lundrojë për në Spartë, vend i njohur për nga bukuria e grave të tyre. Paridi e dëgjoi përkundër pikëllimit të madh të Herës dhe Athinës, të cilat për shkak të shkeljes së sedrës, si atij, ashtu edhe Trojës i kanë dëshiruar çdo gjë më të keqe. Mbreti Menelau e pranoi Paridin dhe shokun e tij, Enenë, i cili i ka pritur ashtu siç u ka hije miqve nga Troja e famshme. Për nder të tyre ka përgatitur gostinë dhe lajmëroi gruan e tij që të vinte pranë miqve. Sapo erdhi ajo, Paridi u gjet ballë për ballë me gruan më të bukur prej të gjitha grave vdekatare. Në shikim të parë u dashurua në të. Edhe ai i pëlqeu asaj. Ditën e dytë Menelau u kërkoi ndjesë miqve, sepse, për shkak të një pune të ngutshme, është i detyruar të udhëtojë për në Kretë. Ndërkaq, Afrodita ka nxitur te Helena një dashuri që ka harruar burrin e saj, të bijën. Vullnetarisht, braktis atdheun dhe fshehtas lundroi me Paridin në Trojë. Ndërkaq, versioni i dytë pohon se Paridi e ka detyruar, madje e ka marrë me dhunë. Nuk dihet a kanë lundruar drejt për në Trojë. Siç duket, së pari kanë shkuar në udhëtim dasmor në Egjipt, pastaj një kohë kanë kaluar në Sidon, dhe në Trojë arritën pas disa vjetësh. Sidoqoftë, kështu apo ashtu, Helena u zhduk nga Sparta dhe me të, edhe thesari mbretëror.

**Lufta për Helenën**

Pas arratisë së gruas, Menelau nuk mundi të bëjë sikur nuk ka ndodhur asgjë. Shkoi në Mikenë te vëllai i vet, Agamemnoni dhe e luti për ndihmë. Agamemnoni e këshilloi që me mbretin e Itakës, Odiseun, të shkojë në Trojë dhe ta lutë mbretin e Trojës, Priamin, që t ia kthejë Helenën. Nëse Priami nuk e sheh të arsyeshme ta korrigjojë veprën e Paridit, të kërcënohet me luftë. Priami e refuzoi lutjen e Menelaut dhe Agamemnoni kaloi prej kërcënimit në vepër. I luti për ndihmë të gjithë mbretërit e akeasve. Të gjithë iu përgjigjën dhe, ose shkuan vetë në luftë, ose dërguan djemtë e tyre. Më në fund, nën udhëheqjen e Agamemnonit u nis ushtria prej njëqind mijë akeasve kundër Trojës. Kështu pra, për shkak të Helenës dhe Paridit, shpërtheu lufta e gjatë dhe e përgjakur trojane, e cila përfundoi me shkatërrimin e Trojës dhe vrasjen e trimave më të mirë akeas. Helena u pendua shpejt për veprën e vet, që u solli shumë vuajtje të gjithëve. Mbreti Priam, në të vërtetë, kurrë nuk e ka qortuar, por ajo e dinte se e gjithë Troja e urreu si shkaktare të luftës. Secila grua që humbi burrin ose djalin në luftë, ia bëri të ditur urrejtjen edhe me një shikim. Mbi të gjitha, shpejt erdhi në vete nga dashuria e Paridit. Siç u tregua, ai nuk ka qenë as burrë ideal. Vërtet, ka qenë i bukur dhe kujdesej për pamjen e tij, por në asgjë tjetër nuk ka mundur

të krahasohet me burrin e saj të parë. Gjatë luftës, ndjenjat e saj ndaj Paridit u ftohën dhe, më në fund, u shndërruan në urrejtje. Në luftë, shpesh tregohej frikacak dhe një mashkull që nuk sillej aspak si siç i ka hije një burri.
Paridi në luftë ka korrur edhe disa suksese, por asnjë me trimërinë e vet. Madje, vrau edhe Akilin, kreshnikun më të madh akeas, por jo në betejë të drejtpërdrejtë; me shigjetën tradhtare nga prita, të cilën e ka drejtuar Perëndia Apollon. Edhe vetë vdekja i erdhi në mënyrë të ngjashme. Ndërsa shëtiste nëpër mure, e goditi shigjeta e helmuar e Filoktetit, shigjetarit akeas dhe i shkaktoi plagën e pashërueshme. I çmendur prej dhembjeve, Paridi iku prej Troje dhe shkoi në malin Ida, ku vdiq i braktisur prej të gjithëve. Shokët e tij të mëparshëm e gjetën aty të futur në kaçub dhe i përgatitën varrimin modest. Helena nuk iu afrua stivës së tij. Ndërkohë, ngushllohej te vëllai i tij, Deifobi i ri. Nuk u dëfrye gjatë me të. Me rastin e pushtimit të Trojës, ai u vra nga mbreti Menelau, në odën e saj.

**Helena dhe Menelau**

Takimi i Helenës me Menelaun është për t'u befasuar. Kaloi për mirë. Në të vërtetë, Menelau kurrë nuk ka besuar se Helena shkoi vullnetarisht me Paridin dhe ka qenë i bindur, se me shkatërrimin e Trojës vetëm e ka çliruar Helenën prej ofshameve dhe vuajtjeve. Kuptohet se Helena e përkrahte në këtë bindje dhe ia ka shprehur gëzimin e pakufishëm, që më në fund, e ka çliruar. Me triumf të madh hyri në anijen e tij dhe udhëtoi për në Spartë. Pas shtatë viteve bredhjesh, Helena e pa vendlindjen e vet. Menjëherë pas ujëdhesës Lezbos, shtërngata i shpartallon anijet e Menelaut te Kepi i Suniut. Menelau humbi timonierin e tij, ndërsa para Kepit Mele sërish e kap shtërngata dhe anijen e tij e çon deri te buzëderdhja e Nilit. Kështu Helena përsëri u gjet në Egjipt, të cilin e ka parë gjatë udhëtimit me Paridin. Vite të tëra udhëtoi me Menelaun përgjatë brigjeve të Nilit, nëpër Libi, Feniki dhe vende të tjera. Arriti në Sidon. Më në fund, sërish kthehet në Egjipt, ku Menelau shpagoi lundrimin e tij fatlum për në atdhe, me flijimin e begatshëm. Para largimit, mbretëresha egjiptiane Polidamna i dha Helenës barin e mrekullueshëm të përgatitur prej hirit të bimëve magjike. Kush e pi me verë, ai i harron të gjitha mjerimet. E mjaftueshme ka qenë një gotë e vogël dhe Helena harroi dy burrat e mëparshëm në Trojë, ndërsa Menelau mundimet që, për shkak të saj, i ka vuajtur. Në Spartë Helena jetoi e lumtur me Menelaun. Ishin përsëri të lidhur me dashurinë fatlume, madje jo vetëm deri në vdekje, por dhe pas saj, sepse zotërat të dy i kanë sjellë në Elize, ku i kalojnë ditët në lumturi të amshueshme.

**Dilema e historianëve**
*(Luftë për më të bukurën apo për pasurinë?...)*

Helena është njëra prej shembëlltyrave më interesante të miteve greke dhe deri më sot jeton në vetëdijen e njerëzimit si simbol i gruas së bukur dhe aventuriere. Gjatë dy mijë e peseqind vjeteve të shkuara ka kaluar nëpër ndryshime të shumta. Homeri e përshkruan si grua tërësisht simpatike. Euripidi në tragjedinë “Trojanët” (e vitit 415 para e.s.) e gjykon, duke menduar se i është shmangur dënimit, edhe pse ka qenë shkas i shkatërrimit të Trojës, ndërsa gratë e tjera trojane për shkak të saj kanë përjetuar vuajtje të shumta. Përkundër kësaj, mendon se Helena kurrsesi nuk ka qenë në Trojë, por pas ikjes prej Spartës ka mbetur në Egjipt, ku ka jetuar me nder deri në kohën e ardhjes së Menelaut. Sofokliu e paraqet në dramën “Dasma e Helenës”, si grua besnike dhe të dashuruar. Kështu flasin autorët antikë, sepse kjo dramë nuk është ruajtur. Filozofi Gorgia në “Fjalimin mbi Helenën” nga fillimi i shek. IV para es. e mbron tezën se ikja e saj prej burrit nuk meriton vlerësim negativ. Poeti Simonid, gjoja në një këngë e dënon, ndërsa në tjetrën e lavdëron. Lidhur me këtë asgjë nuk do të ishte e jashtëzakonshme, por pas këngës së parë, poeti verbohet, dhe pas së dytës sërish sheh. Poeti romak Ovidi ndaj saj ka pasur aq mirëkuptim (në Heroidet) sa ka pasur Virgjili fjalë ndëshkimi. Edhe më kontradiktor është kuptimi për të në veprat e shkrimtarëve, poetëve dhe muzikantëve modernë. Kjo, pasi gruaja e bukur, e cila përveç bukurisë ka edhe atë që rëndom quhet e kaluara, përherë i ka tërhequr artistët. Helena hyn në radhën e figurave të femrave antike, e cila më së shumti është trajtuar nga aspekti artistik. Nga antikiteti janë ruajtur gati njëqind e njëzet vazo me pamjen e saj.



Në fund edhe një shënim: Në qoftë se sot nuk dyshojnë se lufta e Trojës vërtet është ngjarje historike (me siguri nga mbarimi i shek. XIII para e.s.), Helenën mund ta lëmë anash nga kërkimet e shkaqeve të saj reale. Për shkak të një gruaje, madje edhe aq të bukur sikur se e përshkruan Homeri, nuk do të nisen në lundrim dhe në luftë më se njëqind anije me njëqind mijë ushtarë në kuverta. Duket se lufta e Trojës, ndonëse jashtëzakonisht madhështore ka qenë thjesht ekspeditë kusarësh e grekëve evropianë kundër bashkëfishorëve të vet të Azisë së Vogël dhe se ka qenë e motivuar me dëshirën që ta marrin pasurinë legjendare të “qytetit të mbretit Priam". Që ky qytet vërtet ka qenë i pasur, kanë dëshmuar gërmimet e Kajnrih Shlimanit në vitin 1871-1878, i cili në gërmadhat e Trojës ka zbuluar pasurinë, vlera e së cilës i tejkalon të gjitha masat ekzistuese. Vetëm "diademi i Helenës nga Argu" përbëhet prej 16.533 copëzash që janë të karakterit të argjendarisë më të pastër dhe i cili me stilin e vet artistik nuk i përngjet

asgjë që deri më atëherë ka qenë e njohur nga bota antike. Shlimani në Trojë ka gjetur gjithësej dhjetë grumbuj të objekteve prej ari. Pjesa më e madhe e tyre, për fat të keq, është zhdukur në mbarim të Luftës së Dytë Botërore në Berlin.

# ATATURKU DHE RILINDJA E NJË KOMBI

**Suksesi i Republikës së Turqisë ka ndikuar jo vetëm në Turqi dhe në vendet që kanë pasur tradicionalisht marrëdhënie me të, por edhe mbi tërë vendet që janë kolonizuar dhe kanë kolonizuar.**

Profesor Doktor Rafaa Ben Ashur, është një akademik që jep mësim në Universitetin e Drejtësisë, Politikës dhe Shkencave Shoqërore të Tunizisë në lëndët e Drejtësisë Ndërkombëtare dhe Drejtësisë Kushtetuese. Gjithashtu ai është edhe rektori i Universitetit Teknik dhe Shkencave Mjekësore të Tunizisë
Profesor Ashur bën të ditur se suksesi i Republikës së Turqisë ka ndikuar jo vetëm në Turqi dhe në vendet që kanë pasur tradicionalisht marrëdhënie me të por edhe mbi tërë vendet që janë kolonizuar dhe kanë kolonizuar.
Le të hedhim shkurtimisht një sy vlerësimeve që ai ka bërë si një shkencëtar politik dhe një avokat tunizian duke krahasuar Turqinë moderne me Tunizinë moderne.
"Shqyrtimet dhe kërkimet e mia në fushën e të Drejtës Kushtetuese dhe të Drejtës Ndërkombëtare më kanë drejtuar që të interesohem me Turqinë në aspekte të ndryshme. Ndërmjet dy vendeve ka shumë ngjashmëri. Jam i mendimit se Turqia dhe Tunizia nga aspekti i nismave të reformave për organizim politik dhe shoqëror brenda vendeve arabe dhe myslimane, janë dy vende që i ngjajnë shumë njëra tjetrës.
Besoj se lufta për pavarësi e Ataturkut dhe puna e suksesshme me revolucionet ka pasur ndikim edhe mbi Tunizinë. Edhe pse nuk mund të bëhet fjalë për një ndikim direkt, vepra e Ataturkut është pritur me një dashuri dhe interes të madh në Tunizi. Unë nisem nga kjo pikë kur krahasoj këto dy vende:
Ashtu siç dihet, atdheu im Tunizia arriti të fitojë pavarësinë në 20 mars 1956. Deri atëherë ishte koloni e Francës. Duke filluar nga kjo datë, udhëheqësit tunizian ndërmorën iniciativa për të modernizuar shtetin. Fjala kyçe ishte "modernizim". Për mendimin tim, Lufta e Pavarësisë së Turqisë dhe përfundimi me fitore i Revolucioneve turke, pati një ndikim të madh në përgjithësi në të gjithë popujt e vendeve që luftonin për pavarësi. Kjo i dha atyre shpresën e shpëtimit dhe të rrugës për të modernizuar shtetin. Në Tunizi sapo u fitua pavarësia, udhëheqësit u drejtuan për të modernizuar shtetin. Në këtë fushë, mund të gjejmë shumë ngjashmëri ndërmjet Turqisë dhe Tunizisë. Besoj se mund të gjejmë shumë pika të përbashkëta ndërmjet atyre që u bënë në Tunizi dhe atyre që ishin bërë në Turqi më parë".

Profesor Doktor Raffa Ben Ashur jep shembuj në lidhje me pikat e përbashkëta:
"Për shembull, nëse do të shohim nga aspekti i lirisë së gruas, dimë se një nga problemet më të rëndësishme të vendeve islame është roli i gruas në shoqëri. Në Tunizi, që nga viti 1956 e këndej, me një ligj të pranuar në fushën e "Drejtësisë Individuale" gruaja ka fituar lirinë në plot kuptimin e fjalës. Ky ligj i dha fund traditave të vjetra dhe gruaja tuniziane siguroi mundësinë për të qenë e barabartë me burrin dhe për të qenë e lirë. Liria e gruas, ka vazhduar të evoluojë deri në ditët e sotme. Sepse presidentët që kanë ardhur, e kanë vazhduar zhvillimin në këtë rrugë dhe sidomos kanë siguruar pjesëmarrjen e gruas në jetën politike, shoqërore dhe ekonomike. Kështu që në ditët tona gruaja tuniziane është e lirë në plot kuptimin e fjalës, dhe për punën e zhvillimit të vendit merr pjesë me të njëjta të drejta si burri. Kjo është një ngjashmëri ndërmjet Turqisë dhe Tunizisë".

**Një tjetër shembull, i Profesor Doktor Raffa Ben Ashurit, është në lidhje me vendin e fesë në shtet:**

"Është e vërtetë që Ataturku bëri një revolucion të rëndësishëm për të laikëzuar shtetin. Edhe ne në Tunizi bëmë përpjekje të rëndësishme që feja të mbronte vendin e vet. Sipas kushtetutës së Tunizisë, edhe pse islami është përvetësuar si feja zyrtare, ky ligj i kushtetutës nuk ndikon në ligjet e Tunizisë. Pra shteti merr pjesë në mbrojtjen e fesë dhe në punët fetare, por feja nuk futet në fushën e konkurrencës politike. Kështu që pas vitit 1989 dhe sidomos pas ndryshimit të kushtetutës në muajin tetor të vitit 1997 e deri tani, është e ndaluar që të formohen parti politike mbi bazat fetare. Edhe këtu shohim një ngjashmëri mes Tunizisë dhe Turqisë. Është e vërtetë që Turqia ka avancuar në këtë fushë. Duket qartë se ndërmjet këtyre dy vendeve ka shumë ngjashmëri. Për mendimin tim pika më e rëndësishme është se suksesi i Republikës së Turqisë ka ndikuar jo vetëm në Turqi dhe në vendet që kanë pasur tradicionalisht marrëdhënie me të por edhe mbi tërë vendet që janë kolonizuar dhe kanë kolonizuar.

# BAJRAM CURRI-(1862 - 29 MARS 1925)

Atdhetar e demokrat i shquar revolucionar, udhëheqës i lëvizjes për çlirimin e bashkimin kombëtar të vendit, Hero i Popullit.

Lindi në Gjakovë. U brumos me idetë e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit. Ishte një nga organizatorët e Lidhjes Shqiptare të Pejës të viteve 1899-1900. Udhëheqës i lëvizjes antiimperialiste në Kosovë dhe një nga prijësit kryesorë të Mbledhjes së Ferizajt, të korrikut 1908, ku përkrahu kërkesën për vendosjen e kushtetutës. Ndihmoi në themelimin e klubeve e të shkollave shqipe në Kosovë, mbrojti alfabetin e gjuhës shqipe të vendosur në Kongresin e Manastirit. Nënkryetar i klubit "Bashkimi" të Shkupit nga viti 1908. Ndihmoi kryengritjen e armatosur të Malësisë së Mbishkodrës të vitit 1911, u bëri një qëndresë të fortë ushtrive osmane në Qafën e Morinës. Në maj të vitit 1912 u bashkua me vendimet e mbledhjes së Junikut, mori pjesë në kryengritjen e përgjithshme të armatosur, u shqua si një nga komandantët e talentuar popullorë që theu ushtritë osmane në Qafën e Prushit e në fushën e Kosovës. Së bashku me Hasan Prishtinën, Isa Boletinin e Idriz Seferin në krye të forcave kryengritëse hyri në Shkup, duke çliruar nga zgjedha osmane gjithë vilajetin e Kosovës. Pas 1912 punoi në Kosovë për mbrojtjen e shtetit të pavarur shqiptar. Bajram Curri nuk u pajtua me vendimet e padrejta të Konferencës së Londrës të 1913 që lanë jashtë kufijve të shtetit shqiptar Kosovën dhe vise të tjera shqiptare dhe luftoi për bashkimin e tyre me atdheun. Në vitin 1913 qe një nga drejtuesit e kryengritjes së armatosur popullore në Kosovë kundër zgjedhës serbomalazeze. Në vitin 1914 mori pjesë në luftën kundër veprimeve antikombëtare e separatiste të Esat Pashë Toptanit në Durrës.Në vitin 1918 u zgjodh anëtar i Komitetit "Mbrojtja Kombëtare e Kosovës" dhe u bë një nga udhëheqësit e tij kryesore. I ngarkuar nga ky Komitet, i dërgoi një protestë Konferencës së Paqes në Paris (1919) në të cilën kërkonte që të njiheshin të drejtat e Shqipërisë dhe që popullsisë shqiptare në Kosovë t'i jepej e drejta të shprehte lirisht aspiratat kombëtare. Më 12 dhjetor 1920, i drejtoi Qeverisë sovjetike një promemorie, ku shprehu bindjen se ajo do t'i bënte një vlerësim të drejtë çështjes së kufijve të Shqipërisë. Hyri në lidhje me udhëheqësit e lëvizjeve revolucionare të popujve ballkanikë që vuanin nën zgjedhën e monarkisë serbomadhe. Në Kongresin e Lushnjës u zgjodh anëtar i Këshillit Kombëtar, i cili e caktoi ministër pa portofol të qeverisë dhe komandant të përgjithshëm te forcave të armatosura. Ai udhëhoqi veprimet ushtarake për shtypjen e lëvizjes esatiste. Kuptoi shpejt rrezikun që i sillte vendit forcimi

i pozitave të Ahmet Zogut në shtetin shqiptar, iu kundërvu atij qysh në fillim dhe u radhit në krahun e forcave demokratike që luftonin kundër çifligarëve reaksionarë. Në dhjetor 1921 u caktua Komandant i Përgjithshëm i forcave të armatosura në qeverinë e Hasan Prishtinës. Pas marrjes së pushtetit nga Ahmet Zogu u vendos në Krasniqe nga ku vazhdoi luftën në gjirin e malësorëve të Veriut. Mori pjesë në Lëvizjen e Marsit të vitit 1922 kundër Ahmet Zogut dhe forcave reaksionare. Krijoi një zonë të lirë në Malësinë e Gjakovës (Tropojë) nga ku kërcënonte qeverinë reaksionare të Tiranës dhe bashkëpunoi me çetën e Azem Galicës që luftonte në Kosovë për çlirim kombëtar. Ishte ndër udhëheqësit kryesorë të forcave demokratike revolucionare që shpartalluan repartet zogiste dhe i hapën rrugën fitores së Revolucionit Demokratik të Qershorit 1924. Në vjeshtë të vitit 1924 shkoi në Gjenevë për të paraqitur para Lidhjes së Kombeve çështjen e të drejtave të popullsisë shqiptare të Kosovës të shtypur egërsisht nga serbomëdhenjtë. E vazhdoi luftën kundër reaksionit të brendshëm dhe shovinistëve serbë edhe pas shtypjes së Revolucionit të Qershorit. U vra nga forcat zogiste dhe agjentët e shovinistëve serbë në Dragobi , më 29 mars.

# FALSIFIKIMI DHE SERBIZIMI I TABLOVE, NGA SHPËRNGULJA E KRISHTERËVE NGA KOSOVA, NË SHEKULLIN XVIII

Studiuesi shqptar prof.Ahmet Qeriqi në një studim të tij shkencor me titull" Serbizimi i disa tablove artistike",përpos tjerash thotë "Historiografia, arti dhe tradita gojore serbe është e mbushur me shembuj të shumtë të falsifikimeve. Pa e tepruar fare mund të thuhet se janë të shumtë historianët serbë, të cilët kanë bërë përpjekje të pareshtura, madje edhe të suksesshme për të paraqitur vetëm të "vërtetën e tyre" para botës evropiane, e vërtetë kjo mbi të cilën ata kanë zgjeruar jo pa sukses pretendimet hegjemoniste në tërë Ballkanin e veçmas në trojet shqiptare.
Historianët Serbë edhe pse e dinë faktin se fiset sllave depërtuan në Ballkan në shekullin e shtatë, ata nuk pranojnë as faktin tjetër, se në kohën kur kishin arritur në Ballkan, si fise me një nivel të ulët të qytetërimit, kishin shkatërruar të gjitha elementet fizike të kulturës autoktone. Sllavët paganë kontaktuan me krishterimin e banorëve vendas arbëreshë, arumunë e grekë në shekullin VIII e më vonë. Për të dokumentuar mënyrat e metodat e falsifikimeve do të marrim për të analizuar një motiv nga arti figurativ, i cili dashur pa dashur nxjerrë në sipërfaqe falsifikimin skandaloz, madje falsifikimin e veprave të piktorëve serbë nga vetë bashkëkombësit e tyre. Piktori akademik serb, Paja Jovanoviq, 1856-1957, i shkolluar në Vjenë, Londër, Paris, Mynhen, Berlin, kishte sjellë në artin e kohës stilin, motivin dhe përmbajtjet autentike evropiane, nën ndikimin e artit realist-romantik, mbase nën ndikimin e tablove të piktorëve vjenezë, francezë e gjermanë, të cilët kishin sajuar tablo të shumta me motiv shpërngulen e të krishterëve nga jugu i Ballkanit, në decenien e fundit të shek XVIII.
Tabloja, e cila quhet "Shpërngulja e serbëve" dhe e cila me siguri se mund të ketë pasur mbështetje në ndonjë tablo kompozicionale paraprake, me përmbajtje të njëjtë e pikturuar nga piktorët evropianë, ishte punuar nga piktori P, Jovanoviq, duke u mbështetur në përshkrimin realist të përmbajtjes. Është me rëndësi të theksojmë se Paja Jovanoviq, i cili kishte një kulturë të gjerë intelektuale e krijuese evropiane, dhe nuk shquhet për asnjë element racist sa i përket popullit shqiptar, edhe pse ishte bashkëkohës i Vladan Gjorgjeviqit, Jovan Cvijiqit, Hax-

hi Vasileviqit, Vasa Çubriloviqit dhe përgjithësisht kreut të kulturës shoviniste serbe të kohës. Përkundrazi, Paja Jovanoviq, një piktor i njohur në qarqet evropiane, i cili të shumtën e kohës e kaloi në Vjenë dhe në qendrat më të mëdha të Evropës, tablotë më të goditura artistikisht, apo kryeveprat e tij i mori me motiv nga jeta e shqiptarëve. Tablotë e tij më të shquara artistikisht janë pikërisht ato me motive nga jeta e shqiptarëve, të cilat sipas studiuesve të kohës së tij, ishin tablo që ngjallnin interesim te publiku artdashës evropian. Për veç tablosë me motive nga shpërngulja e të krishterëve, ndër tablotë e Paja Jovanoviqit, janë të njohura edhe tablotë nga jeta e shqiptarëve si “Lufta e gjelave”, “Zbukurimi i nusës”, “Luftimi me shpata” e të tjera. Paja Jovanoviq, ka punuar edhe tablo nga mitologjia dhe historia serbe. Janë të mirënjohura tablotë pikturave si “Vajza e Kosovës”, “Kurorëzimi i Mbretit Dushan” e të tjera”.

**“Shpërngulja e serbëve” I**

Kjo tablo kompozicionale me temë historike është ekspozuar në Vjenë, në vitin 1895 dhe pa dyshim është kryevepra e tij artistike. Motivi u mor nga historia e shpërnguljes së një numri të krishterëve nga Kosova, në vitin 1690, pas humbjes së forcave të aleancës së ushtrisë austriake e gjermane tok me krishterët e Ballkanit, në Shkup dhe në Kaçanik. Në tablonë e parë autentike të Paja Jovanoviqit, të vitit 1895, vërejmë shumë elemente autentike, të cilat më vonë u serbizuan, me qëllim të hapur për të falsifikuar dhe serbizuar këtë tablo të fuqishme artistike të kohës. Në këtë tablo, në plan të parë paraqitet një pamje impozante realiste, është kjo një kolone e të dyndurve me popullatë civile, priftërinj dhe ushtarë austriakë. Në plan të parë, në mes të tablosë është portretizuar një malësor i veshur me tirq, xhurdi, gunë të leshtë mbi shpinë, dhe po ashtu me kapelë leshi. Me dorën e majtë mban pushkën, ndërsa dorën e djathtë e ka të përgjakur e të lidhur. Në plan të dytë, nga e djathta në të majtë, shihet një grua e moshës mesatare, hipur mbi kalë, Gruaja mban në prehër një fëmijë. Pastaj në mes një djalosh i ri, po ashtu i veshur me tirq, xhurdi dhe kësulë të bardhë. Ai tërheq kalin e priftit mjekërbardhë, i cili mund të jetë menduar si Patriarku, Arsenije Çarnojeviqi i Tretë, së bashku me një kryeprift tjetër. Në anën e majtë, janë skicuar ushtarët austriakë të Pikolominit, ndërsa në anën e djathtë turma fshatarësh, të cilët kanë ngarkuar në qerre rraqe e gjësende, ndërsa u grahin para qeve dhe deleve që kanë marrë me vete. Të gjithë fshatarët pa dallim kanë kësula të bardha, shall të bardhë, tirq të bardhë me gajtanë të zi. Koloriti i derdhur me kujdes dhe mjeshtëri në tablo është tipik dhe realisht përputhet me kohën. Tabloja kompozicionale historike “Shpërngulja e serbëve” me sa kuptohet as-

njëherë deri tani nuk është studiuar si duhet në kohë dhe hapësirë, në rrethanat e dokumentuara historike. Vetë fakti se serbët më vonë i ripërpunuan motivet e Paja Jovanoviqit, bën të kuptojmë se tablotë e tij nuk i kënaqen orekset shoviniste dhe ekspansioniste serbe, andaj ata edhe e serbizuan në tërësi tablonë “shpërngulja e serbëve”.

**“Shpërngulja e serbëve” II**

Në tablonë e dytë, i njëjti kompozicion, ka pësuar disa ndryshime, të cilat sigurisht janë bërë nën trysninë e qarqeve ekspansioniste serbe. Tashmë të gjithë fshatarët e tablosë së parë janë eliminuar nga tabloja dhe në vend të tyre kemi grupe njerëzish me veshje ruse, kozake, me kaftan dhe armë të ndryshe, pushkë, shpata. pistoleta, etj. Në vend të gruas me fëmijën ngryk hipur mbi kalë, tashmë ndodhet një kalorës, i veshur si rus apo kozak. Patriarku Çarnojeviq paraqitet si një prift serb, me mjekër të bardhë, ashtu sikur Shën Sava, në përfytyrimin kishtar mitologjik serb. Djaloshi që tërheq kalin e patriarkut në vend të kapelës së bardhë, që kishte mbi kokë në tablonë e parë, në tablonë e dytë ai ka në kokë një shajkaqë serbe, rroba shajaku dhe një pushkë mbi supe. Vetëm malësori i skicuar në plan të parë ka mbetur i paprekur. Ai dallon vetëm me tipare të fytyrës, moshës, por jo edhe në veshje. Edhe ushtarët në të majtë, kanë mbetur ushtarë me veshje austriake, të kohës së Eneo Pikolominit të vitit 1690. Orekset shoviniste serbe nuk i kishte kënaqur kjo ndërhyrje e dytë e Paja Jovanoviqit. Ata donim më shumë, porsi duket piktori, që tërë jetën kishte jetuar dhe kishte vdekur në Vjenë nuk u bë vegël e verbër qarqeve militariste ekspansioniste serbe.

**“Shpërngulja e serbëve” III**

Gjithnjë sipas të njëjtit motiv dhe sipas të njëjtit kompozicion historik, piktori tjetër serb, Milan Andriq, kishte serbizuar dhe sllavizuar në tërësi motivin e tablosë” Shpërngulja e serbëve”. Ai, tashmë kishte eliminuar të gjitha karakteristikat realiste të elementeve, të cilat i kishte pasqyruar, piktori i famshëm, Paja Jovanoviq, ndërsa tërë tablonë e kishte kompozuar sipas kërkesave të ultrashovinizmit serb. Në anën e djathë në vend të malësorit me kapelë të bardhë paraqitet një burrë me veshje hercegovasi. Gruaja e hipur në kalë është një si ikonë mitologjike e Shën Mrisë me një fëmijë motak, apo diçka më i moshuar. Djaloshi që tërheq kalin e patriarkut është një gexhë i Shumadisë. Malësori në planin e parë, është një figurë tipike shumadinase, një burrë i bëshëm, tërë

dhjamë, i rruar, i freskuar, imponues, që duket sikur po shkon në dasmë. Ai tashmë rrezaton forcë dhe virulencë tipike serbe. Ushtarët në të majtë nuk janë paraqitur me rroba karakteristike të ushtarëve të Pikolominit, por janë ushtarë me veshje e kaftana të kozakëve. E tërë tabloja është serbizuar në po thuajse të gjitha pikat qendrore. Nga dhjetëra fshatarë me veshje autentike shqiptare në anën e djathtë janë portretizuar vetëm dy. Shikuesi i vëmendshëm mund të hetojë edhe shumë elemente e pika të tjera dalluese në tri tablotë, e sidomos në tablonë e M. Andriqit.

# HASAN PRISHTINA-(1873-14 GUSHT 1933)

Hasan Prishtina lindi më 1873 në Vushtrri në një familje patriote, u vra më 14 gusht 1933 në Selanik me atentat. Ishte patriot e demokrat revolucionar i shquar që luftoi për lirinë e pavarësinë e atdheut, për demokratizimin e jetës së vendit, për çlirimin e Kosovës nga zgjedha serbomadhe dhe bashkimin e saj me shtetin shqiptar.

Studimet e larta i kreu në Stamboll për shkencat politiko-juridike. Në vitet 1908-1912 u zgjodh tri herë deputet në parlamentin osman, të cilin e përdori si tribunë për mbrojtjen e të drejtave kombëtare të shqiptarëve.

Në fillim të vitit 1912 së bashku me Ismail Qemalin ishte ndër nismëtarët për organizimin e Kryengritjes së Përgjithshme të Armatosur në Shqipëri ku u shqua si udhëheqësi kryesor. Në vitin 1913 u ngarkua me detyrën e ministrit në qeverinë kombëtare të Vlorës. Me themelimin e komitetit "Mbrojtja Kombëtare e Kosovës" u zgjodh anëtar i tij, ndërsa në dhjetor të vitit 1919 komiteti e ngarkoi si kryetar të delegacionit të tij në Konferencën e Paqes në Paris ku do të kërkonte bashkimin me shtetin kombëtar shqiptar të Kosovës e të viseve të tjera shqiptare në Jugosllavi.

Mori pjesë aktive në përgatitjen dhe organizimin e Kongresit të Lushnjës 1920 dhe në prill të vitit 1921 u zgjodh deputet i Dibrës në parlamentin shqiptar. Në dhjetor të vitit 1921 kryesoi një ndër qeveritë më demokratike të vendit. Hasan Prishtina ishte një nga drejtuesit e organizatorët kryesorë të lëvizjes antizogiste të shkurt-marsit 1922. Gjatë viteve 1922 dhe 1923 u shqua si kundërshtar i vendosur i reaksionit të brendshëm. Shquhet si luftëtar për mbrojtjen e "Zonës neutrale" të Junikut nga forcat serbe dhe ato zogiste, si udhëheqës i lëvizjes nacionalçlirimtare dhe i çetave kryengritëse në Kosovë kundër sundimit serb. Hasan Prishtina mori pjesë aktive në përgatitjen e Revolucionit Demokratiko-borgjez të qershorit të vitit 1924, luftoi për vënien në jetë të programit të qeverisë demokratike të dalë nga ky revolucion. Në shtator të vitit 1924 në krye të një delegacioni në emër të komitetit "Mbrojtja Kombëtare e Kosovës" shkoi në Lidhjen e Kombeve në Gjenevë ku protestoi kundër barbarizmave mbi popullsinë shqiptare të qarqeve shoviniste serbe në Kosovë.

Pas dështimit të revolucionit të 1924-ës u largua jashtë atdheut. Gjatë tërë kohës në mërgim (1925-1933) qëndroi në krahun më të përparuar të Lëvizjes Kombëtare Shqiptare. E vazhdoi luftën kundër regjimeve diktatoriale e monarko-fashiste, kundër tiranisë zogiste në Shqipëri dhe zgjedhës shoviniste serbomad-

he në Kosovë. Nën drejtimin e tij, u themelua "Komiteti i Çlirimit të Kosovës" i cili veproi jashtë vendit krahas Komitetit të Çlirimit Nacional. Hasan Prishtina luftën çlirimtare në Kosovë u përpoq ta lidhë e ta bashkërendojë me luftën e popujve të shtypur ballkanikë. Disa herë u bë nismëtar i bashkëpunimit me përfaqësuesit dhe organizatat nacionalçlirimtare të Maqedonisë, të Bosnjës, të Kroacisë e të tjerë që vuanin nën zgjedhën e regjimeve shoviniste të huaja. Hasan Prishtina kërkonte respektimin e të drejtave kombëtare të të gjithë popujve ballkanikë gjë që do të arrihej sipas tij me krijimin e shteteve kombëtare në bazë të parimit të vetëvendosjes, duke përjashtuar çdo formë të hegjemonisë së njërit ndaj tjetrit. Katër herë armiqtë organizuan kundër tij atentate me armë. Dy herë e burgosën pushtuesit serbë e bullgarë. Gjashtë herë e dënuan me vdekje xhonturqit, feudali e vegla e Serbisë Esat Toptani, qarqet shoviniste serbomadhe dhe tri herë qeveria e Ahmet Zogut. Më 14 gusht 1933 u vra në Selanik me atentat nga agjentët e Ahmet Zogut në bashkëpunim me qeverinë jugosllave. Hasan Prishtina ka lënë një varg artikujsh si edhe kujtimet e tij për kryengritjen antiosmane të 1912 që kanë vlerë për historinë e lëvizjes sonë kombëtare e demokratike. Në vitin 1977 eshtrat e tij u sollën nga Selaniku në Shqipëri.

# PASHALLAKU I BEOGRADIT GJATË SUNDIMIT OSMAN

Pashallëku i Beogradit gjatë sundimit Osman ka qenë njësi administrative ushtarake e Sulltanit. Në vitet 1800 ka filluar çlirimi i kësaj hapësire dhe ka vazhduar deri më 1875 me ç'rast janë çliruar dhe pastruar nga raca shqiptare dhe racat tjera ballkanike me përkatësi fetare myslimane edhe 6 nahije tjera. Nga ky Pashallëk ka filluar krijimi i shtetit serb, i cili që nga themelimi ka ndjekur një politikë agresive ndaj racave tjera që nuk e pranonin asimilimin.
Me pastrimet racore dhe fetare që bëri ky pushtet nga Lugina Moravës (ndër ta 150.000 shqiptar), regjimi i dinastisë së Obrenoviqve (1817-1903) vazhdon politiken e njëjtë dhe ja arrin që të thirr në jetë Principatën e Serbisë. Nga kjo principatë lëshohen urdhëresa të ndryshme me qëllim të vijimit të politikës së filluar dhe kështu më 1832 lëshohet urdhëresa me të cilën ndalohet qarkullimi i shqiptarëve dhe boshnjakëve në territorin e saj. Kjo urdhëresë i drejtohej kryesish vendasve shqiptar dhe boshnjak d.m.th ata duheshin të paraqiteshin si serb përndryshe pasonte dënimi me 25 goditje me shkopinj. Pas dy viteve (1834) po nga zyrtarët e kësaj principate lëshohet urdhëresa që ushtria e rregullt e posa formuar të djegë fshatra nga që nuk i nënshtroheshin asimilimit.
Me Paqen e Parisit më 1856, kjo principatë e fiton një lloj mbështetje nga fuqitë e mëdha, dhe këtë mbështetje e shfrytëzon për të larguar të gjithë shqiptarët nga qyteti i Shumadisë dhe nga Hercegovina.
Më 2 mars 1865, Knjaz Mihaili nxjerrë ligjin për kolonizimin e vendeve të marra nga të ndjekurit. Ky ligj edhe fillon të zbatohet me përqendrim në Sanxhakun e Nishit dhe Pirotit. Ishte kjo koha gjatë mbajtjes së Kongresit të Berlinit dhe qëllimi ishte që të krijohen fakte për pranimin e principatës si shtet.Gjatë fazës së dytë të pastrimit, ka fundi i shekullit XIX , shqytarët ishin përqendruar në qytete, qyteza si Qupri, Paraqin, Uzhic, Krushec, Aleksinc, Karanovc(Kraleve) dhe Beograd dhe pjesa dërmuese në Sanxhakun e Nishit në qarkun e Toplicës (rrethi i Prokupljes, Dobriqit, Kosanicës, Jablanicës e Pustarekës dhe Kurshumlisë), në qarkun e Vranjës (rrethin e Polanicës, Gerdelicës, Masuricës, Pqinjat, Inogoshej etj.) si dhe në qarkun e vet Nishit dhe qarkun e Pirotit.Nga regjistrat e publikuar deri më tani dihen gjithsej 551 vendbanime dhe po ashtu ka shënime indirekte të cilat flasin për rreth 700 vendbanime.

**Faza e dytë e pastrimit**

Pastrimet etnike deri më 1923 (raca serbe, gorane dhe boshnjake = racë serbe) Gjatë luftës ruse-turke të Krimit në vitet 1877-1878 fillon rritja e intensitetit të dëbimit që shënon edhe fazën e dytë të dëbimit masiv. Mbajtjes së këtyre viseve nën kontroll ju vijën nën ndihmë edhe reparte ushtarake e vullnetarë të racës rus.

Pushtimi i territoreve turke, siç ishte predikuar në perëndim në fakt ishte pushtimi i territoreve të pa mbrojtura shqiptare apo të mbrojtura në një organizim të nivelit të ulët. Gjatë këtij operacioni ruse-serb gjejnë vdekjen mbi 35.000 shqiptarë të moshave të ndryshme. Shumica e tyre ishin të masakruar në forma të ndryshme si therje, djege (së bashku me shtëpinë), hedhje në lumenjtë të ngrirë etj. Në anën tjetër ky operacion fillon me plaçkitje në forma të ndryshme si dukat, stolit e deri te mobiliet, shtroj-mbuloj, veshjet, parat, drithërat, bulmetrat, bagëti etj dhe pas krijimit të terrenit të përshtatshëm hynin ushtritë çlirimtare (Metodat e ushtrisë sllave).

**Këtë e dëshmojnë radhët në "Udhëtimi në Serbinë e Re":**



Disa familje shqiptare iknin dhe tërhiqeshin në luginat e lumit të Moravës Jugore, nëpër te ftohtit të madh, gjatë rrugës nëpër grykën e Gerdelices deri te Vranja dhe Kumanova, shikeshin fëmijë te hedhur dhe te vdekur dhe pleq te ngrirë. Tërheqja ka qenë tragjike, kuajt dhe qet tërheqshin ngadalë qerret nëpër borë,sepse qerre kishin pakë .Disa fëmije të hedhur, të humbur apo gjysmë te vdekur nga lodhja dhe uria kanë qen të ënjtur dhe të fryrë si daullja, disa i linte shpirti atëherë kur tanët i ushqenin ose pas ngrënies"

E gjithë kjo bëhej me qëllim të transformimit të racës sllave të Pashallëkut të Beogradit në një komb brenda kufirit të një shteti. Si do që të jetë, pas pastrimit nga raca shqiptare dhe racat tjera që nuk pranonin të ishin pjesë e kombit të racës serbe, shteti i tyre bënte planifikime për krijimin e sigurisë së shtetit të tyre. Këto qëllime më së miri i shpjegon Jovan Haxhivasileviq kur fletë për pushtimet në jug të shtetit serb kur thotë se "dëbimi i shqiptarëve u bë me qëllim që Serbia të bëhet shtet i pastër nacional dhe te krijohet mundësi që aksioni serb në të ardhmen të drejtohet ka pjesët e Kosovës"

Si do që të jetë nga këto vise për një kohë te shkurtër u bë pastrimi etnik mbi 700 fshatrave e vendbanimeve shqiptare me një popullsi rreth 300.000 veta. Në vend të tyre u vendosën sllavë dhe malazezet besnik te regjimit. Popullata e dëbuar shqiptare nga Sanxhaku i Nishit, kryesisht u vendos ne territorin e

Kosovës së sotme, disa u vendosen ne territorin e Maqedonisë, e shumë përtej Bosforit, në Anadolli e më tutje. Ekzistojnë të dhënat e fshatrave në Kosovë, në të cilat u vendosen kjo popullatë.

**Lokalitete shqiptare në Principatën serbe (1817-1865)**

Kjo listë tregon lokalitete në të cilat kanë banuar shqiptarët e dëbuar nga Sanxhanku i Nishit. Ky dëbim është bërë gjatë krijimit të principatës serbe në teritorin e Pashallëkut të Beogradit e cila në fillim kishte për qëllim krijimin e principatës brenda kufinjëve të pashallukut por me mbështetjen e fuqive të kohës i rrit aspirata dhe pushton edhe teritore të viseve e racave tjera që po ashtu ishin të okupura nga perandria osmane. Lista është sipas ABC-së.
Vini Re! Shumica e vendbanimeve janë zhdukur nga faqja e dheut dhe ekzistojnë vetëm në letra të mbyllura në arkive.

**Listat e vendbanimeve**

Listat e vendbanimeve janë të krijuara bazuar në shkronjën e parë të emrit të vendbanimit për hirë të identifikimit sa më të lehtë.

**Vendbanime me A:**

Alikinci, Alabana ,Arbanashka, Arbanashci, Araqa, Hasanovci (edhe Asanovic).

**Vendbanime me B:**

Balltiqi, Barllova, Bajshtica e Epërme, Bajshtica e Poshtme, Balinovci, Baca, Banjska, Bajqiqi, Bajqinca, Buci, Borova, Banja e Repanjës, Bajqinovci, Bardyzi, Banja, Babviqevci, Babatica, Babishevci, Banjabara, Bajra, Batushica, Barlova, Berila, Bedila, Bellanica, Belibregu, Bellotini, Bellobregu, Bellanovci, Berxhika, Beselica, Berbatofci, Bellpola, Belegu, Bubavci, Berjana, Beashtica e Poshtme, Binovci, Bllaca, Boka, Borovci, Borinci, Bojniku, Bunovci, Bogujevci, Bujanovci, Bugujevci (në rrethin e Jabllanicës), Buzhurana, Breznica, Bresternavi, Brallova, Brajshori, Branina, Bresi, Brezniqiqi, Breznica, Bullatovci, Buqinca, Bublica, Bufca, Burevica, Burinci, Budeci, Bumbereku, Bullaini, Bukollrami, Bukozhani, Bukovagllava, Bushtrani, Buqinca, Byqmeti i Epërm, Byqmeti i Poshtëm, Byqmeti i Mesëm, Bugunuvci.

**Vendbanime me C:**

Cervaneku, Cernoverni, Cerrcavci i Epërm, Cerrcavci i Poshtëm, Cerrnatova;

**Vendbanime me Ç:**

Çestelina, Çiftliku, Çokoti, (një ne qarkun e Nishit e një në Jabllanicë), Çukovci.

**Vendbanime me D:**

Dankoviqi, Devotini, Dedinca, Devqa e Epërme, Degermeni, Dediqi, Dekutina, Deshullovci, Dedishka, Dikovci, Dllugojnica, Dobraviqi, Debrejance, Dobrasheva, Dobridolli, Dragideli, Dragusha e Epërme, Dragusha e Poshtme, Dranica, Dragobuzhda, Draganci, Drevina, Drenova, Drenci, Drenovci, Dubrava, Dubranja, Dubnica, Durnjaci, Dubova, Dugideli, Dugolluka, Dublica, Dukati, Drugalevci, Dubulevi.

**Vendbanime me G:**

Gazdara, Gajtani, Gabinca, Graica, Granica, Gesolica, Gegla, Gerguri (në Jabllanicë), Gerguri (në rrethin të Prokuples), Gojnofci, Gopnja, Gollaku, Govori, Grabofci, Gragoqevci, Grabòvica, Gerbafci, Grebolica, Gllasoviku, Gllasnoviqi, Gradni, Gunjaraku, Gurivica, Gubetini, Gurgurofci, Gurgurova, Gurgora.

**Vendbanime me Gj:**

Gjemnica, Gjelekari, Gjelekara, Gjaka e Epërme, Gjaka e Poshtme, Gjukella, Gjorgjefci, Gjushica, Gjingjusha, Gjurkofci, Gjurefci, Gjikolli, Gjurgjefci.

**Vendbanime me H:**

Hergaja, Huruglica e Epërme, Huruglica e Poshtme.

**Vendbanime me I:**

Igrishta (e Vranjës), Igrishta ( e Pusta Rekes), Ivankulla, Ivanja, Izumna.

Vendbanime me J: Jabuqa, Jakofci, Jashanica e Epërme, Jashanica e Poshtme, Jellashinca.

**Vendbanime me K':**

Kamenica, Katundmorina (rrethi i Nishit), Komotena, Kumareva, Kallabofci, Katuni, Kacabaqi, Katiqi, Kapiti, Klaiqi, Klisurica, Konjufci, Koprani, Konxheli, Korbevci, Kodra, Konjuva, Konjuhi, Kojqiqi, Koqane, Kremenata, Kertoku, Krivaqa, Krushevica, Kerqmara e Epërme, Kerqmara e Poshtme, Kovanlloku, Kutllovci i Epërm, Kutllovci i Poshtëm, Kuqi, Krushevica, Kutllova, Kutllat, Kozmaqi, Koznica, Kordinci i Poshtëm, Kordinci i Epërm, Kastrati, Kallabovci, Kalimanca, Koshareva, Konjina.

**Vendbanime me L:**

Legatica, Lebofci, Levqa e Epërme, Lebana, Leci, Leskovabara, Lepanja, Leboshtica, Letovnishte, Leturna ,Lumeqi, Lepenica, Lipovica, Lusha.

**Vendbanime me Ll:**

Llallinca, Llazalla, Llapashtica, Llozana, Llozna, Llopetinca, Llugiqi, Llumnica, Llukova, Llugari.

**Vendbanime me M:**

Manistirishta, Masurica, Magashi, Mazareqi, Maleivci, Makovci, Magova, Magarenja, Marovci, Maqedonci, Maqestena, Magjera, Maqina, Maqkovci, Matarova, Matajevci i Madh, Matajevci i Vogël, Merqezi, Megja, Maqkovci, Mekishi, Merofci, Mesgraja, Megjuana, Mehanja, Mealica, Mernica, Medveci, (Merqa, Mellova, Merveshi, Mekishi, Meshica, Merkonja, Merlaku, Merkoviqi), të gjithë këta emra në kllapa janë me e paza pas M, Megjurova, Milina, Miroqica, Mikullofci, Mikulani, Mirovci, Miroshevci, Milivojci, Miskiqi, Mirosllavi, Mirinca, Mihalica, Molla e Kuqe, Momqilli, Mugosha, Muzaqa, Muqena, Muleviqi.

**Vendbanime me N:**

Novosella, Neredovci i Epërm, Neredovci i Poshtëm, Negosavla, Novosella (në

qarkune e Toplicës), Novosella (në qarkune e Vranjës), Neveda, Nelaku, Nesushta.

**Vendbanime me O:**

Orlishte, Orana, Orlana, Oraqi, Obertinca, Obllaqina, Ostrogllava, Obarda, Orashci.

**Vendbanime me P:**

Paqarada, Parada, Pasjaqa, Pasjaqa (Nish), Pavllovci, Pallata, Pashici, Petrovci, Pevatica, Perunika, Pestishi, Pestini, Petrila, Pertata, Pecenci, Pokofci, Pervetica, Peroshtica, Pllana e Madhe, Pllana e Vogël, Plakova, Plloqniku, (përkatesisht Pllashniku i Epërm), Pllashniku i Poshtëm, Poterzhani, Popovci, Popova, Poturqoi, Pareqi, Pollomi, Pollomi (në qarkun e Vranjës), Pollomi (në qarkun e Prokuples),Prebeza e Epërme, Prebeza e Poshtme, Prekoqna, Pretreshnja, Prekodelli, Prekedini, Prevallci, Preboji, Preseka, Prekopqellnika, Prekopuca, Prekorogja, Prekashtica, Preobrazhenja, Preopollci, Piskala, Pishteva, Pustoshillova, Pustovojllovci, Pukovci, Pupovica.

**Vendbanime me Q:**

Qyqalla, Qunglla.

**Vendbanime me R:**

Radeci, Radovci, Rabovci, Rafuna, Rakovica, Rashka, Rashica, Rastelica, Raqa, Rasuhaqa, Ramabaja, Ramnishta, Ravnishori, Ravnareka, Rashevci, Rataji, Rastavica, Rumanovci, Raputofci, Rastavica, Rasturrula, Ragjenovci, Radinovci, Ramadeni, Relinci, Reçica e Epërme, Reçica e Poshtme (në Toplic), Teçica e Leskovcit, Retkoceri i Epërm, Retkoceri i Poshtëm, Resinci, Ribinci,Rudari, Rukofci, Runjiku, Rubofci.

**Vendbanime me S:**

Samakova, Sellova, Seoce, Sekicolli, Seqinica, Selishta, Sekiraqa, Sllavnica, Sllamniku ,Sllabniku, Sllatina, Siarina, Slishani, Slivnica, Slivova, Simnica, Sinanova, Sodarca, Skobari, Skoverqa, Statovci, Stublla, Stashillova, Starasella,

Starobanja, Surdulica, Suvidolli, Suvojnica, Suvamorava, Sudimla, Svinjisishte, Sfirca, Svinjarina, Sfarqa e Epërme, Sfarqa e Poshtme, Sagonjeva, Samarinci, Sagorjeva, Studenci, Spanca, Smrdani, Stropska, Smiloviqi, Stullca.

**Vendbanime me Sh:**

Sharprinci, Shahiqi, Shqrrlinci, Shahinovci, Shatra e Epërme, Shatra e Poshtme, Sharci, Shanalluka, Shuliqi, (përkatesisht: Shylyshi), Shillova, Shipovci, Shishmanovci, Shirokonjeva, Shulemaja, Shushnjaku, Shtullca.

**Vendbanime me T:**

Talirofci, Terstena, Ternava e Poshtme, Ternave e Epërme, Ternava (Nish), (Terpeza, Terrha, Termkolli, Terbunja e Epërme, Terbunja e Poshtme, Ternavillazi) të gjithë këta emra në kllapa janë me e-paza pas T, Tena, Tihofci, Toqani, Toverlani, Toshi, Topllaci, Topanica, Togaqevci, Treqaku, Trebinja, Tullari (Jabllanic), Tullari (Prokuple), Tmava, Turjana, Tupalla, Tupalla (Nish), Turqica, Tubuzhde.



**Vendbanime me U:**

Umi, Uzllok, Ushi.

**Vendbanime me V:**

Vardeniku, Vardini, Vasiqevci, (Verbica, Verbova, Verbovci, Vertopi) të gjithë këta emra në kllapa janë me e-paza pas V, Vrella, Vagermeni, Veqa, Vllasa e Epërme, Vuqaku, Vishesella, Vitosha, Vllahinja, Vllasa (e Prokuplës), Vllasa (e qarkut të Vranjës), Vllahova, Vova, Vojllovci i Epërm, Vodica, Vojiznova, Verbovci i Epërm, Vrezhina e Poshtme, Visoka, Vershefci, Vranovci, Vuqjaku, Vukojefci, Vuqa, Vujanova, Vujiznova (Nish).

**Vendbanime me Z:**

Zagragja, Zaravinja, Zllatokoni, Zakishenje, Zuqa, Zllata, Zubuvci, Zebica.

**Vendbanime me Zh:**

Zhapska, Zhegrova, Zhdelova, Zhinipotoku, Zhitorogja, Zhuqa, Zhuqi.

**Qytete:**

Prokupla, Kushumlia, Leskoci, Vranja, Nishi, Sharqoj, Sheherqoj (Piroti), Bel-lapallanka, Tërni.

# SHOTE GALICA-(1895-1927)

Është zor të gjesh rast tjetër, kur gruaja zëvendësoi burrin e vrarë, komandantin e një çete të armatosur dhe ta ringjallë atë me kushtrimin e saj luftarak:"O, prite Azem Galicën..."! Mbetet si spikama më evidente në artin e gjallë të një populli, kur dy bashkëluftëtarëve, njëherazi edhe dy bashkëshortëve, u këndohet me të njejtat tone dhimbje, krenarie e lavdie.

Kjo është Shote Galica, bija e Drenicës dhe nuse në Drenicë, personazhi i parë në ninullat e veriut, shqipe në Bjeshkët e Namuna të Kosovës. Te kjo bijë Shqipërie, qe përkryer shartimi i bukurisë me fisnikërinë, i trimërisë me mençurinë, i rreptësisë me drejtësinë, i çlltërsisë me ndershmërinë. Dashuria dhe urrejtja e shpirtit kishin kahet e veta të motivuara prerë.

Kur u lind Shote Galica, ( emri i saj është Qerime. Shotë i mbeti nga thirrjet përkëdhelëse të prindërve) në vitin 1895 , në vatrat e Fushë - Kosovës, Drenicës dhe të Rrafshit të Dukagjinit, flitej për burrat e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit, për meritat e organizatës mbarëshqiptare, që e rrethoi me gjokse të nxehta Shqipërinë, për ta shpëtuar nga coptimi. Rrëfenjat për Abdyl Frashërin Sulejman Vokshin. Ali Pashë Gucinë. Ali Ibër Nezën, për Imer Prizrenin e Isuf Sokolin, për Imajl Hysenin e Krasniqes, që u nis për në Shtimje, atë ditë që martohej,(ai nuk u kthye më kurrrë, madje as trupi nuk ju gjet), flitej me krenari të pashoqe për Mic Sokolin që mbylli me gjoks grykën e topit armik. Këto e të tjera tregime për mbrojtësit e Plavës e të Gucisë, të Hotit e të Grudës, për qëndresën e ulqinakëve, që u rrethuan nga toka e nga deti, gatuan shpirtin heroik të Shote Galicës, të heroinës sypatrembur, që do të hynte në historinë e vendit të vet me paragrafë zjarri. Ajo ishte 18 vjeçe, kur Konferenca e Ambasadorëve të Londrës në vitin 1913, për të plotësuar interesat dhe lakmitë e të tjerëve, preu nga tërësia e trungut iliro-shqiptar, Kosovën. Kjo padrejtësi historike, të cilën nuk po din a nuk duen ta ndreqin kohët as pas 100 vjetësh, tronditi tërë qënien e Shote Galicës, kockat dhe gjakun . Ajo u vesh si burrë për të luftuar si burrat.

Populli e admiroi atë qëndrim, duke e veshur me artin e vet:

" Dada Shotë me tirq galana
Burrë mbi burrë, ma trim se zana;
Dada Shotë me kapuç qenari,
Nepër shekuj, zog shqiptari..."

Pas atij vendimi arbitrar të Konferencës së Ambasadorëve, kur u përgjysmua Shqipëria në favor të fqinjëve, në Kosovë u vendos regjimi ushtarak serbo-

malazez. Filluan masakrimet, pushkatimet dhe dëbimet e shqiptarëve nga dheu i tyre. Dhjetra , mijëra u torturuan dhe u vranë; 60 mijë të tjerë u shpërngulën me dhunë të egër. Në Luftën e parë botërore ( 1914-1918), mbi trevën e Kosovës dardane, u dyndën ushtritë austro-hungareze e bullgare: Shote Galica ishte në vijën e parë të luftës kundër armiqëve të rinj. Siç dihet, në Luftën e parë botërore, Shqipëria mbajti qëndrim asnjanës, megjithatë konferenca e shteteve fituese të kësaj lufte, që u mblodh në Paris në vitin 1919, i trajtoi me rëndësi ato vende që humbën luftën. Ajo mori parasysh pretendimet e tri monarkive fqinje ( Italisë, Greqisë dhe Jugosllavisë) në dëm të pavarësisë e të tërësisë territoriale të shtetit shqiptar. Në ato kushte historike, vendlindja e Shotës e krejt Kosova përjetoi genocid të ri. Mbretëria serbo-kroate-sllovene, duke e menduar Kosovën si pjesë të saj, intensifikoi vendosjen e kolonëve sllavë, grabitjen e tokës dhe përzënien e shqiptarëve. Gjatë 20 vjetëve në vijim, 1918-1941, u morën 200 mijë hektarë tokë dhe u nxorrën jashtë trojeve të tyre 250 mijë shqiptarë.
Atëherë shpërtheu ajo lëvizje e gjerë, në shtatë e në shtatëdhjetë, të cilën e udhëhoqi Komiteti "Mbrojtja kombëtare e Kosovës". Përkrah trimave të njohur, Idriz Seferit, Ramë Vllasës, Mulla Agan Kajës, Kerit të Sadri Bardhit, Sadik Ramës të Gjurgjevikut, Mehmet Konjuhit, u gjend edhe Shote Galica me Azemin. Të dy bashkëshortët krah për krah komandonin çetën e armatosur, të dy ata midis 10 mijë të tjerëve në kryengritjen e Rrafshit të Dukagjinit, që ngriti në këmbë Prizrenin, Gjakovën, Pogun e Rugovën. Prijësit kryesorë të saj ishin Sadik Rama, Azemi dhe Shota, që u shquan për trimëritë që treguan edhe në luftimet e përgjakshme të krahinës së Llapit. Krijimi i zonës së lirë të Drenicës dhe zonës neutrale të Junikut si bazë kryengritjesh dhe qëndrese, afirmuan idealet e Shotës dhe trimave të tjerë në luftën përçlirim dhe bashkim kombëtar. Nusja kosovare, gjatë 12 vjetëve luftë, mori pjesë në më shumë se 40 përleshje të armatosura kundër serbëve. Për ti shpëtuar ndjekjes së paprerë, nga fundi i vitit 1926, u vendos në Shqipëri, pasi dy vjet më parë i ishte vrarë, i shoqi, Azemi.
Veriu i Shqipërisë, trimëritë, dufet e thella, krisjet dhe xhëmët e mëdha i ka regjistruar në historinë e tij orale në këngë. Kjo ndjeshmëri ka shprehur detyrimin atdhetar për të mos harruar të mirat e mëdha dhe as të këqiat e mëdha.
Në vitet 30 të shekullit të shkuar u këndua një këngë e re që kishte brenda vetes, një paralele tmerri . Ajo mbetet vërtetësi, dëshmi kolektive dhe akuzë e rëndë.
" Kur ta kthyem Kosovë shpinën
E lamë borë, e gjetëm dimën.."
Kosovarët e ndjekur nga serbët, gjetën në dheun amë tiraninë zogiste. Në bjeshkë bora dhe dimri kanë një kuptimësi. Shote Galica vdiq në vitin 1927 në Fushë-Krujë, në varfëri të thellë, në vetmi dhe mjerim të plotë. Atë e vrau ai që

eleminoi Hasan Prishtinën, Bajram Currin e Luigj Gurakuqin, Avni Rustemin e shumë të tjerë. Në rastin e Shotës, vrasësi i regjur, gjeti një mënyrë tjetër; përbuzjen, harrimin, izolomin dhe varfërinë. Ai nuk harroi një fakt. Shote Galica me pushkë në dorë, u doli përpara gardistëve të bardhë dhe mercenarëve të Zogut kur po ktheheshin me sy të përgjakshëm për të shtypur Fanolistët. Këtë fund tragjik pati kosovarja e pavdekshme, që u shua në lulen e rnoshës së saj 32 vjeçare, ajo që kishte humbur në luftra 22 anëtarë të familjes.
Kjo bijë Shqipërie i meriton lulet e mirënjohjes mbi varr e atje ku i ka shtatoret në 75-vjetorin e vdekjes. Kështu pozicionohet e sotmja ndaj së djeshmes që shkroi historinë e kohës së re për shqiptarët. Këto buqeta lulesh shprehin mençurinë, dashurinë dhe janë brenda karakterit mbarëkombëtar të shqiptarëve. Lulet humbasin përkushtimin kur jepen si në rastin e vejushës plakë të atij që e vrau pa plumba Shote Galicën. Në këto raste dhënia e luleve, krejt e pamotivuar është hipokrizi politike, apo politikë infantile.
Shpesh jemi mrekulluar nga shembujt e heroizmit që kemi lexuar në historitë e popujve të tjerë, i kemi nënvizuar në bisedat tona pa ditur dhe aq mirë çfarë ka brenda Panteoni ynë. Pse duhet të na befasojë aq shumë kalimi i alpeve nga Hanibali për të hyrë në portat romake, kur heroina jonë Shote Galica kaloi 12 dimra në breshër, në borë e në thëllimin e e egër.
Me emrin e kësaj heroine u ngritën në luftë për lirinë e Kosovës, djemtë dhe vajzat e UÇK-së. Heroizmin e Shote Galicës nga Drenica e ngriti edhe më lart Adem Jashari i Drenicës, që u flijua me të 30 pjesëtarët e familjes për ato ideale që u vranë Azemi e Shota.
Po i kthehemi kryefjalës së këtij shkrimi, kryefjalës që e ka zgjimin në popull:
" Po e përvetë Shali Drenicën
Ku e kemë Shote Galicën...?".
Jehona: " Në çdo mal e në çdo gurë, S'të harron Shqipëria kurrë":

# URREJTJA AKADEMIKE SLLAVO-MAQEDONE

Deri atëherë, askush nuk dinte ndonjë gjë nga bashkëkohësit e tij, serbë. Në udhëtimet e tij, në viset e ashpra mes Malit të Zi dhe Shqipërisë, ai, do të gjente një rapsod popullor, që i këndoi me lahutë Betejën e Fushë-Kosovës. E endur me gjuhën popullore nën tingujt e mrekullueshëm të veglës gati antike, ajo tregonte sesi humbën ballkanasit ndaj Osmanëve në atë vend. Ishte viti ’28 i shekullit XIX, e Vuk Karaxhiqi i kishte ikur për pak kohë princit Milosh Obrenoviq, që e kishte ftuar për të shkruar kushtetutën e Serbisë së pavarur. Ishte aq i ndikuar nga idetë romantike të shkrimtarit të madh gjerman Gëte dhe i adhuronte aq shumë personazhet e Homerit, të Eskilit, të Sofokliut, saqë mendonte se ata duhet të jetonin në ndërgjegjen njerëzore përherë si shembull frymëzues. Më kot. Serbët e kishin humbur, sipas tij harmoninë, sepse kishin ndikim tashmë nga Realizmi. Në fakt, Beogradi pas kthimit nga Vjena e ka lodhur. Është i qetë në male, ku bën hulumtimin e baladave sllave në mjediset ballkanike dhe vjen deri në Shqipëri. Ka njohur në jetë të tij Johann Ëolfgang von Goethe, Jacob Grimm, Leopold Ranke dhe Johann Gottfried Herder, por i duket se në male ka gjetur çelësin e identitetit. Nuk i bën përshtypje fjalët as kur diku i përmëndin një shprehje të grekëve të vjetër që atëherë është shumë e theksuar: “Të kaluarën mund ta ndryshojnë vetëm hyjnitë, ndërkaq njeriu mund ta ndryshojë të ardhmen”. Për të ndryshohet gjithçka.

## Sllavët dhe dokumentet e para kundër shqiptarëve

E kap në ajër idenë dhe Serbët, pas kësaj, e ngrenë doktrinën e tyre nacionaliste në krejt mitet e mesjetës. Me vite, ky fakt i devijimit të tyre do pohohet nga studiues potencialë me emër të Evropës, Shteteve të Bashkuara të Amerikës e vendeve të tjera. E vetmja referencë deri më atëherë për Fushë-Kosovën, është një dramë që e ka shkruar më shekullin e XVI shkrimtari anglez Tomas Gof. Serbët dhe shqiptarët nuk dinë asgjë për betejën e Fushë Kosovës dhe as për princ Llazarin. As nuk e kanë dëgjuar Vuk Brankoviq dhe Millosh Kopiliqin. Miti u krijua kështu nga një baladë. Si në një përrallë të vërtetë, Miti transformoi dhe baladën. Më qartë e shpreh Arbën Xhaferi, që thotë se: epika u bë histori dhe historia u kthye në mit të serbëve…Në shekullin e XIX e gjithë shpura e të ashtuquajturës superstrukturë serbe (intelektualë, ushtarakë dhe deri te

priftërinjtë) e perfeksionojnë. Më 1844, Ilia Garashanin, ish-kryeministri sllav, në të njëjtën kohë që Greqia promovon “Megaliidhenë” -shpall programin e politikës së jashtme të principatës së Serbisë të emërtuar “Naçertania”:” Serbia” duhet të kapë vendin e perandorisë Osmane në Ballkan”. Që të jetojë, në llogarinë e tij- duhen territoret dhe popullsitë e Shqipërisë, Kosovës, Malit të Zi, Bosnjës. Në këtë kohë në dokumentin e tij zë vend një moto, që do të thotë: Ballkani, ballkanasve. Kriteret janë: Pansllavizmi, Panortodoksizmi dhe Bashkimi i popujve kundër Turqisë. Me llogari të thjeshtë Shqipëria dhe Bosnja, si vende me përqindje të madhe myslimane, përjashtoheshin. Çuditërisht atë e përmend dhe deri vonë kryeministri i ndjerë serb Xhinxhiq, Papandreu Plak dhe Micoqatis… Pas platformës duhet thënë mitike sllave të Naçertanies vijuan dhe dokumente të tjera , programe dhe platforma individuale; ku shfaqen hapur synimet e kishës dhe platforma individuale dhe kolektive të intelektualëve serbë…Falë mitit të Fushë-Kosovës, që tashmë është bërë histori, serbët kërkonin të aneksonin Kosovën, e cila përbën pjesën më vitale ekonomike-shoqërore të shqiptarëve. Futet koncepti i Stara Serbia që më 1846 në një hartë- Kosovën e ka bërë si pjesë të saj. Madje, Jeruzalemin e saj. Si për ironi, në një deklaratë të përbashkët të vitit 1993, me kreun e PASOK-ut edhe politikanët shqiptarë do vazhdojnë arsyetimin e Andreas Papandreut: ”Kosova është për Serbinë njësoj siç është Jeruzalemi për Izraelin”. Në fakt që më 1875 serbët do theksojnë në dokumentet e intelektualëve të tyre se: “Para nesh, në Lindje e në Jug, ka mjaft territore për ekspansionin e shtetit tonë, ku ai duhet të kryejë misionin e vet civilizues”(Nënkuptohen shqiptarët). Më 1876-1878 bëhet përzënia e parë masive e shqiptarëve në Nish, Kurshumli, Prekuplje, Vranjë, e cila vjen me imazhet e fotove rrengjethëse. Ish-kryeministri serb më 1897-1900, Vlladan Gjorgjeviç në librin e tij “Shqiptarët dhe Fuqitë e Mëdha” do të shkruajë se: “Shqiptarët janë një popull pa historinë e vetë kombëtare”, dhe ” pa cilësitë e nevojshme për të krijuar një shtet më vete” më pas ai rekomandonte se “ vetëm një shtet i huaj mund ët vinte rregull në Shqipëri”. E s’mjaftohet këtu, por nxjerr dhe përfundimin se shqiptarëve do u duhej dhe 100 vjet që të kenë të drejtë të quhen komb. Për ironi të fatit, 100 vjet më vonë, Kosova bëhet e lirë dhe fjalët e Gjorgjeviq se shqiptarët s’kishin vlerë dhe se“shqiptarët në jetën politike duhet të edukohen nga dikush derisa të piqeshin për autonomi”, duken krejt idioteske.

**Dhe grekët-intermexo**

Në të njëjtën kohë dhe grekët që më 1844 hartojnë dokumentin e madh të tyre,

që njihet me emrin “Megaliidhea”. Për ta mbizotëron Miti i Antikitetit dhe Miti i Bizantinizmit, ku çdo territor që ka qenë dikur koloni greke në Antikitet duhet të ishte greke…(Me pak fjalë, kufiri i Greqisë së kohës i bie të jetë në Rumani dhe deri në Adriatikun e Epërm). I I njëjti, koncepti tjetër i shkollarëve grekë, që njihet si Bizantinizmi përbën një mit që synon dhe një territor njëlloj si Antikiteti, atë të Bizantit-i cili synon që Qipro, Stambolli, Izmiri, Edirne, Maqedonia e Sotme, Shqipëria Jugore apo Epirin, të jenë pjesë e vendit të tyre. Në ditët tona, Miti i “Vorioepirit’, që ushqehet me kohë nga dhjetëra shoqata kundër shqiptarëve shkon deri 30 kilometra nga Tirana…

**Politikanët dhe akademikët**

Ndërkohë dihet se pas Gjorgjeviqit -Mbretëria Serbë-kroate duke u forcuar shkon edhe më tej në pretendime. Në vitin 1913 serbët e pretendojnë Kosovën duke paraqitur tre Argumente. Së pari, ata i parashtrojnë Fuqive të Mëdha dhe Opinionit Ndërkombëtar “Të drejtën morale të një populli më të qytetëruar”,- të arsyetosh ky popull ishte minoren në atë territor . Së dyti, serbët i besojnë shumë “të drejtës historike” duke e paraqitur Kosovën si “bërthamën” e shtetit serb, ku përfshihej dhe patriarkati i Kishës. Dhe së treti, ata iu imponuan Evropës me “drejtën etnografike”. Jo shumë vite më vonë, historianët profesionistë do t’u kujtojnë serbëve se kisha e tyre ka vazhdimësi dhe djepi i Serbisë është në Rashë, gjeografikisht në veriperëndim të Kosovës. Më shumë akoma, shumica e manastireve dhe kishave të vjetra të njohura, të tyre janë të ndërtuara jashtë territorit të sotëm të Kosovës. Në fakt, problemi është gjetkë. Këtë e thotë ai që del tashmë në skenë: Nikolla Pashiq, kryeministri famëkeq serb që më 21 janar 1913 do të shprehet se: “Krijimi i Shqipërisë përbën një rrezik të madh, jo vetëm për serbët por për krejt Lidhjen Ballkanike”. Historia sërish i kthen krahët serbëve dhe madje edhe ironikisht Pashiq, ndih që të kthehet nga eksili në vendin e tij, atë që do të dominojë historinë shqiptare mes dy luftrave, Mbretin Zog. Tashmë serbët e pranojnë si realitet Shqipërinë edhe pse kanë luftuar pak vite më parë në Luftërat Ballkanike kundër saj, për ta zhdukur nga harta. Ndërsa, bota po ndjen dihatjen e fashizmit, një nga krijesat më famëkeqe në Serbi harton një dokument të rrallë. Quhet Vasa Çubrilloviq dhe të gjithë e njohin se ka qenë shok i ngushtë dhe një nga njerëzit e atentatit të Gavrilo Princip në vitin 1914 në Sarajevë kundër Princit Ferdinant. I ka shpëtuar burgut, ndërsa në kohën kur përgatit dokumentin “Shpërngulja e Arnautëve” më 7 mars të vitit 1937 është madje edhe akademik. Ajo referohet në klubin e intelektualëve të Beogradit dhe rekomandon masa të dhunshme ndaj shqiptarëve me qëllim që ata të emigrojnë

në Turqi dhe vende të tjera. Si me sustë përzihen masivisht shqiptarë dhe në vend të tyre zbarkojnë serbë në Kosovë, që sipas fjalëve të tij në dokument, u jepet falas toka, shtëpitë dhe pasuritë. Ish-diplomati dhe ai që në vitet '60 do marrë NOBEL në letërsi, Ivo Andriq më 30 janar 1939 realizon "Projekt-raport për Shqipërinë" ku jepen receta për asgjësimin e shqiptarëve dhe gjëra të tjera. Presioni serb ndjek gjithmonë platformën e Akademisë serbe. Të dy vendet bi-hen nën suazën e komunizmit dhe Tito e institucionalizon aneksimin e Kosovës, që për katër vjet në L2B është nën administratën e Shqipërisë. Kosova do të njohë disa valë masakrash, ku masakra e Tivarit dhe ajo e Rankoviqit, nuk do të na hiqen kurrë nga mëndja. Ardhja dhe ngritja e Milloshevigit në pushtet shoqërohet me "Memorandumin e Akademisë së Shkencave dhe Arteve të Serbisë" më 1986..., ku si bazë teorike është zhvillimi i kujtesës së serbëve kundër shqiptarëve. Katër vjet më vonë, më 1990 erdhi në skenë dhe del "Programi jugosllav i masave dhe aktiviteteve për ndërprerjen e shpërnguljes së serbëve dhe malazesëve nga KSA e Kosovës , kthimin e shpejtë të atyre që e kanë lëshuar dhe ardhjen e gjithë atyre që dëshirojnë të jetojnë dhe punojnë në Kosovë"... Ka ardhur fundi, edhe pse serbët bëjnë një manifestim gjigant në Fushë-Kosovë të udhëhequr nga Milloshevigi...Kosova dhe shqiptarët i heqin qafe, njëherë e përgjithmonë sllavët, ndërsa në ato male ku Vuk Karaxhiq, mblidhte baladat e ballkanasve...nuk shkel më sllav...,thotë studiusi Ben Andoni.

**Shkrimi u mbështet në shënime të nxjerra nga botimi special i Akademisë shqiptare*

**1-"Për të vërtetën e Çështjes së Kosovës"**

**2-"Esetë" e Miroslav Kërlezhës**

**3-"Shqiptaret serbët dhe grekët" e Enver Bytyçit**

**4-imazhi i fqinjit në rajon!**

**[Argumenti, minoritetet: shkolla, edukimi]-nga Dr. Vasfi Baruti**

# SERBO-CIGANËT NË DISA "XHEPA" TË BALLKANIT

Ngjarjet në disa "xhepa" të Ballkanit, në ato rajone ku serbo-ciganët, kanë dështuar me turp ose janë duke dështuar, dmth, ku mosstabilitetet vazhdojnë të rëndojnë, në radhë të parë mbi vet serbët, nuk duhen parë si dukuri të shkëputura, sepse gjithë bota demokratike e pa realitetin në mes të ditës. Kurse mediat e ndryshme e pasqyruan shumë qartë të vërtetën reale.Atë realitet, që u zhvillua: në Slloveni, ku serbo-ciganët kur ikën nga Sllovenia, u morën fshehurazi sllovenëve edhe furçat e dhëmbëve të përdorura, hoqën edhe rubinetet e çemave të zyrave, të cilat i mbante administrata e instaluar serbe. Kurse në Bosnje-Hercekovinë, njësit serbo-cigane, hanin dhe ushqimin e bagëtive, në Kroaci Tuxhmani u tha me gjysmë opinge keni ardhur dhe me gjysmës opinge do të ikni, sepse duhet ta mësoni sa e keni rëndësinë, dhe ta vlerësoni herë të tjera mikpritjen e tjetrit. Maqedonia ishte për serbo-ciganët si loja që realizohet kur fut: një mollë të prishur në një kosh me mollë të mira, por Tirana Zyrtare, u tregua shumë vigjilente, së bashku, me shqiptarët e Luginës së Vardarit, sepse skenari për konflikt që kishin përgatitur serbo-ciganët nuk u realizua dot i armatosur në këtë hapësirë ashtu si dëshironin ata në dëm të shqiptarëve autokton dhe në dëm të vetë maqedonasve. Kosova për serbo-ciganët mendohej si miniera e tyre e arit, sepse ata ushtar mercenar që dërgonte Beogradi Zyrtar mendonin vetëm për tu marrë ato pak Deutsch Marka, që u kishin ngelur individëve nëpër xhepa, sepse në lidhje me luftën këtyre drogmenëve nuk u interesonte shumë, por edhe krimet masive që kryenin i kryenin edhe me qëllimin për të përfituar të holla.Por Beogradi Zyrtar, e pa shumë qartë, që nuk e mbante dot Kosovën, prandaj përdori veprime si me njësi speciale për të terrorizuar popullatën shqiptare, gjithashtu edhe me mercenaro-drogmen të cilët kishin të vetmin qëllim, si politika e tyre me një dorë varreza masive në dorën tjetër përfitime, sepse një pjesë e ushtrisë së rregullt ishte e larguar në vende të ndryshme për të kërkuar azil, politik ose ekonomik, kurse nënat e këtyre ushtarëve kishin protestuar shumë herë kundra luftës, para institucioneve vendimmarrëse në Beograd, sepse ato së bashku me bijtë e tyre e kishin shumë të qartë se Kosova ishte një vend tjetër, edhe lufta bëhej e padrejtë, dmth, politika e Beogradit, pikë së pari destabilizoj popullin serb, pastaj popujt e tjerë të rajonit por edhe sot kjo politikë e ka shumë të vështirë të largohet nga e kaluara e saj kriminale dhe nga krenaria fallco. Në këto dukuri, rol të

ndjeshëm kanë luajtur për Serbinë edhe Rusia dhe Greqia, por edhe ndonjë vend tjetër evropian.Është aq e vërtet që nacionalizmi është krijuesi i iluminizmit sa ç'është i vërtetë edhe fakti se kultura sot po bënë përpjekje për ta zëvendësuar atë. Shërimi i nacionalizmit të sëmurë nuk i pamundur në Ballkan. Një nismë e UNESKO-s për rishikimin e historisë së Ballkanit ka qenë një ide e mirë, por për momentin ka ngelur e vetme dhe pa vazhdim.Procesi emancipues që do të hyjë në Serbi, për anëtarësimin në BE-e,do ta shtyjë atë drejt njohjes së vetvetes,sepse është tepër e rëndësishme.Të njohësh peshën dhe rëndësinë tënde të vërtetë, të njohësh peshën dhe rëndësinë e fqinjit tënd, të çlirohesh nga fantazmat, të çlirosh ndërgjegjen nga rëndësia e kotë,nga helmi renvanshist, nga ëndrra të marra e pa kuptim është fillimi i vërtetë i emancipimit, edhe shansi i vetëm i integrimit.Nga një pikëshikim i veçantë mund të thuhet se drama serbo-cigane e sotme ka ardhur sepse ky vend i vogël i dha vetes së vet një rëndësi që gjithsesi nuk e kishte, qoftë nga ana fizike, qoftë shpirtërore. Për të kryer këtë dhunim të realitetit objektiv, Serbia krijoj e vuri në veprim makinën e urrejtjes kundër popujve të tjerë.Pas urrejtjes, dihet ç'vjen: agresioni dhe krimet.Është provuar tashmë nga historia se nëpër hapësirat e Ballkanit që shpesh quhen dhe "hapësirat e fuçisë së barotit", grekët, shqiptarët, serbët, bullgarët, etj, mund të jetojnë natyrshëm përbri njëri-tjetrit. Ky nuk është një urim moralizat, por përfundim i një përvoje pesëshekullore, kur ata jetuan e u mbajtën në këmbë pikërisht ngaqë u ndodhën përbri njëri-tjetrit në kushte tejet tragjike. Prishja e kësaj tabloje, ideja e mbrapshtë për të jetuar vetë më mirë, disa nga popujt duhet të shtypin, mundësisht të zhdukin popujt të tjerë, është në bazën e dramës serbo-cigane sot. Rivendosja e drejtpeshimit shekullor është fillimi i daljes nga drama.Për t'i ndihmuar ballkanasit Evropa atlantike duhet t'i ketë vetë të qarta disa gjëra bazike.Gabimi bazik evropian duhej të fortohej pikërisht në këtë pikë themelore: dy popujt nuk ishin me pesha të ndryshme, por ishin pothuajse të barabartë qoftë nga ana fizike, si numër, qoftë nga ana kulturore.Ka qenë vërtetë kaq e panjohur kjo e vërtetë? Për publikun e gjerë po, por është pak e besueshme për specialistët. Një shfletim sado i përciptë i historisë do të jepte të dhëna të tjera për statusin e të dy popujve në konflikt.Është normale të thuhet sot se serbo-ciganët kanë nevojë për Evropën. Ndërkaq lindë pyetja tjetër: a ka nevojë dikush për Serbinë, ose, më mirë, a mund t'i hyjë në punë Serbia Evropës, kjo pyetje mund të bëhet shumë rrallë. Kjo pyetje ka gjasë të shoqërohet me buzëqeshje ironike dhe me mendimin kush nga vendet e BE-në, mundë të jetë i interesuar të fusë "djallin në shtëpi", sepse politika e Beogradit Zyrtar është e njëjtë me atë, të kohës së Milloshevicit, me vepra, por nga fjalët duket më tolerante, sepse populli serb tani e ka kuptuar të vërtetën, edhe do të jetoj në paqe dhe në mirëqenie në Beograd.

# EMRAT ILIRË TË VENDEVE E TË LUMENJVE NË SERBI

*Vështrim shkencor nga studiuesi shqiptar, dr.Skënder Gashi*

Mbështetur mbi faktorin kohë, historia e Ballkanit dhe e popujve autoktonë të tij: dardanëve, grekëve, ilirëve, thrakasve dhe të etnive të tjera më të vogla të kohës së para invadimit të sllavëve në këtë hapësirë, nuk mund të jenë objekt trajtimi i sllavistikës sepse, siç e kishte thënë njëherë dijetari kosovar I. Ajeti në një simpozium të mbajtur në Beograd, nuk është punë e sllavistikës - dijes filologjike mbi sllavët e mbi degëzimet e gjuhëve sllave - të nxjerr përfundime se në ç'territore jetuan dhe u individualizuan gjuhët indoeuropiane të atyre popujve para se në këtë hapësirë të vinin sllavët.
Në dritën e rrethanës se e vetmja dyndje për të cilën ka shënime të bollshme historike është ajo e sllavëve, kjo ka të bëjë në rend të parë edhe me vendin e formimit të gjuhës e të etnisë shqiptare e të asaj rumune në Ballkan. Kudo që të jenë formuar, këto dy etni e gjuhë ato janë etni e gjuhë parasllave. Në relacion me sllavët ardhës, të cilët u krishterizuan afër rreth dhjetë shekuj pas pararendësve të shqiptarëve e të rumunëve, mbtet çështje që s'u hy n'udhë sllavëve t'ua përkufizojnë hapësirën etnolinguistike popujve që i gjetën, kur erdhën në hapësirën e Ballkanit parasllav.
Shkenctari shqiptar Dr.Skender Gashi ,në mes tjerash thotë :„Për gjendjen e gjetur nga sllavët dhe pasojat që i solli ardhja e tyre në gadishullin e Ballkanit shkroi edhe dijetari i merituar serb I. Popović.[ khs. punimin e tij : Bemerkungen über die vorslavischen Ortsnamen in Serbien, në Zeitschrift für slavische Philologie Bd. XXVIII, Heidelberg 1960.] Sllavët, sipas këtij studiuesi, paskan ardhur në Ballkan „padyshim" në shek. VI dhe që atëherë qenkan bërë popullatë ndenjëtare.
Kjo po u dëshmuaka edhe me kontinuitetin sllav të shumë emrave të vendeve, midis të cilave po biekan edhe Lipljan nga Ulpiana; Skopje nga Scupi. (SG: tjetërkund ky ka thënë se te Scupi ka kontinuitet shqiptar dhe se trata sllave Lipljan është një formim mbi baza të etimologjisë popullore serbe [SG: i pas shek. 12 ?) që u lind si rezultat i barazimit të atij emri, për sllavët, të panjohur kuptimisht, me emrin lipa bot. Tilia „bli,- ri"] ) dhe Cibrica në Bullgari nga Κέβρος e Ogosta nga A(u)gusta në Bullgari.[ I. Popović: Die Einëanderung der Slaven

in das Oströmische Reich im Lichte der Sprachforschung, Zeitschrift für Slaëistik, Bd. III, 1958, fq. 706.] Në relacion me Dardaninë antike, përkatësisht me Kosovën e sotme, kjo paska ndodhur sepse „Serbët e pushtuan pothuaj gjithë Serbinë qysh me rastin e invadimit më të hershëm drejt jugut të Ballkant; që kjo hapësirë nuk u takoi shteteve të para feudale të serbëve, nuk e ndryshon aspak këtë fakt sepse, siç u tregua, toponimet janë dëshmi e mjaftueshme për këtë" |.
Sipas dr.Gashit:
Harta Nr. 1.: Dialektet kryesore sllave të jugut. Drejtimet kryesore të depërtimeve të sllavëve, të cilat përputhen me gjeografinë e sotme dialektore [Hartë e huazuar nga punimi i Ivan Popović: Die Einëanderung der Slaven in das Oströmische Reich im Lichte der Sprachforschung, në Zeitschrift für Slaëistik, Bd. III, 1958, fq. 707.]
I. Popović .[Bemerkungen ..., fq. 114 : „1. Die Serben besetzten fast ganz Serbien schon bei dem frühesten südl. Einfall auf dem Balkan; dass dieses Gebiet den ersten serbischen Feudalstaaten nicht angehörte, kann an dieser Tatsache nichts ändern, da, ëie gezeigt, Ortsnamen beëeisend genug sind.]
Autori ynë konstatonte në vazhdim se „edhe në Serbi u zhvillua, sado që më dobët se në Maqedoni, në Bullgarinë perëndimre e në Dalmaci, simbioza midis romanëve autoktonë dhe barbarëve (SG. ilirëve e thraksve) të romanizuar dhe sllavëve ardhacakë, kështu që as në këtë vend nuk u ndërpre kontiniteti midis lashtësisë romake dhe mesjetës sllave".[ khs. cit. origj. „2. Auch in Serbien entëickelte sich, ëenn auch schëächer als in Mazedonien, Ëestbulgarien und Dalmatien, die Symbiose zëischen den altangesessenen Romanen und romanisierten Barbaren und den slavischen Einëanderern, so dass auch in diesem Land die Kontinuität zëischen dem römischen Altertum und dem slavischen Mittelalter nicht unterbrochen sein kann." Ivan Popović: Bemerkungen ... fq. 114.]
Po këtë mendim autori ynë e elaboronte edhe në një punim tjetër të tijin. Këtu ky konstatonte se: „Mund të merret se që në shek. 6 i gjithë Ballkani, me fare pak përjashtime ishte bërë vend i sllavëve dhe se rrjeti i vendbanimeve sllave ishte i dendur pothuaj gjithandej kah, jo vetëm në Jugosllavi e në Bullgari, të cilat edhe mbetën vende të sllavëve, porse gjithashtu edhe në Greqi e në Shqipëri, në të cilat pas sllavizimit ndodhi desllavizimi".[ Es ist also damit zu rechnen, dass bereits im VI Jh. Der gesamte Balkan, mit ziemlich geringen Ausnahmen, zu einem slavischen Land geëorden ist, und dass das Netz der slavischen Siedlungen fast überall dicht ëar, nicht nur in Jugoslavien und Bulgarien, die eindeutig slavisch gebieben sind, sondern auch in Griechenland und Albanien, ëo es nach der frühen Slavisierung zur Entslavisierung gekommen ist" Nga: I. Popović:

Die Einëanderung ..., fq. 709]
Kjo tezë e autorit tonë lidhet me mendimin e përhapur dhe të pësëdytur deri në ditë tonat, kinse në hapësirën etnolinguistike të shqipes paska pasur një rishqiptarizim, një desllavizim të nomenklaturës topike, gjë që nuk i përgjigjet realitetit. Desllavizimi apo rishqiptarizimi i toponimisë së hapësirës etnolinguistike shqiptare nuk ka ndodhur kurrnjëherë (nëse lehet anash një dekret që nuk u realizua i mbretit Zog dhe tentimi më shumë se naiv i njëfarë Komisioni të „Standardizimit" të toponimisë së Kosovës që doli pas Luftës për Kosovën, 1999). Të gjithë ata që kanë menduar e vazhdojnë të mendojnë gabimisht se paska pasur (ri)shqiptarizim të toponimisë nisen nga fakti se një punë të këtillë, në formë të organizuar, shtetërore, me akademinë greke të shkencave në krye, e kanë bërë grekët.
Kështu, psh. I. Popović konstatonte se procesi i rigreqizimit që më së pari paska filluar në Peloponez, „Në vetë Heladën, ku shtresa sllave u mbulua përsëri nga gjuha greke, nuk mund të ndiqet më fati i toponimeve parasllave; përkundër kësaj, dalin edhe sot në gojën e greqishtfolësve trajta shumë të vjetra toponimesh sllave të cilat, sikundër u tha, do të jenë lindur poashtu në kohën e ngulimeve më të hershme të sllavëve, prandaj në to ruhen trajta më të vjetra se gjuha e shkruar, letrare e Cyrillit dhe e Metodit. [I. Popović: Die Einëanderung ..., fq. 706.] Çështje „shumë më e vështirë është ajo nëse edhe në Jugoslavi, përkatësisht në Ballkanin Perëndimor sllavët, me rastin e ardhjes së tyre, gjetën këndej përkrah romakëve edhe ilirë" - thotë autori ynë.
Sado që ky, njëherë, e hedh poshtë mendimin pozitiv të P. Skok për një kontakt të sllavëve me ilirët, ngre zë kundër mendimit të autorit Schütz i cili „në librin e tij „Die geographische Terminologie des Serbokroatischen" ishte përpjekur ta dëshmonte të përkundërtëm, përkatësisht që Ballkani perëndimor (më saktësisht sterea e tij) në kohën e dyndjes së sllavëve na paska qenë një hapësirë e pa njerëz, kështu që sllavët e paskan gjetur këtë hapësirë si një vakum".
Vetë I. Popović thotë se megjithatë „edhe këtu duhet t'i kemi parasysh elementet josllave, përkatësisht parasllave" dhe se „Nëse në këtë mes kemi të bëjmë me ilirë ende të ruajtur apo me ilirë të romanizuar, mbi bazën e gjendjes së sotme të dijes, për fat të keq, nuk mund të vendoset".[ Popović: Die Einëanderung ..., fq. 713.] Megjithatë, për I. Popović -in, mbetet punë e kthjellët se këta autoktonë flisnin që të gjithë gjuhë indoeuropiane: „Në kohën e fillimit të sllavizimit, kemi të bëjmë gjithandej me gjuhë indoeuropiane: në perëndim (në Jugosllavinë e sotme, duke e përjashtuar Serbinë lindore dhe Maqedoninë) pstaj në Shqipëri flitej ilirisht, në lindje (në Bullgari, në Serbinë lindore e pjesërisht [edhe] në Maqedoni) - thrakisht; së fundi, për në jug të Maqedonisë, duhet marrë në

konsideratë edhe makedonmishten [jo maqedonishten e sotme, vër. e imja.]e vjetër"[ Popović: Die Einëanderung ..., fq. 712.] parasllave.
Mbi bazën e kësaj analize, I. Popović konstaton se „ [...] ne kemi dëshmi të sigurta se në stere [SG: pjesën kontinentale] materialin gjuhësor - sllavët, së pakut në lindje, praktikisht në hapësirën bullgare - jo gjithëherë e morën nga grekët e nga romakët, porse edhe drejtpërdrejt nga popuj të tjerë përkatësisht nga barbarët [SG: ilirët e thrakët] autoktonë" [...] Me fjalë të tjera, kur sllavët u dyndën në Ballkan, gadishulli ishte së pakut pjesërisht ende i banuar nga barbarë dhe jo kryekreje nga latinë, përkatësisht grekë.[ Poai, poaty, fq. 712.] Këtë pjesë të trajtesës së tij, I.
Popović e mbyll me bindjen e tij se „Gjuha thrakase, ç'është e drejta, nuk ka vdekur ende, sepse ajo vazhdon të jetojë në formën e saj të shqipes"[ Popović: Die Einëanderung ..., fq. 713.] së sotme, për ta përfunduar këtë me konstatimin, përkitazi me huazimet sllave të shqipes, për të cilat ky thotë se: „disa albanologë e marrin vendosjen e sllavëve në Shqipëri si një dyndje të mëvonëshme (shek. VII) e cila ngjau në kohën kur shqiptarët tashmë banonin në Shqipëri; siç kujtoj se e kam treguar edhe vetë bindshëm (në ZfsPh.XXVI), kjo tezë është kryekëput e gabueshme sepse të gjithë emrat parasllavë të Shqipërisë, që sot përdoren nga shqiptarët, shqiptarët i morën me ndërmjetësimin e sllavëve".[ Poai, poaty, fq. -709.]
Ky pranonte megjithatë se „Ç'është e drejta, nuk mund të pranohet që i gjithë ndikimi sllav mbi shqiptarët të ketë ndodhur që në krye të herës në hapësirën e sotme të Shqipërisë; aq më parë duhet të llogarisim edhe me atdheun e kryehershëm të shqiptarëve diku nd në pjesën qendrore të Ballkanit, pas gjithë gjasësh pikërsht në pjesën lindore të Serbisë, në pjesën perëndimore të Bullgarisë dhe në pjesën veriore të Maqedonisë". Në të mirë të tezës së tij autori ynë i sillte dëshmitë e ndërmjetësimit të shqipfolësve nga goja e të cilëve sllavët i morën emrat e qyteteve më të mëdha të kësaj hapësire.
Për këtë autori ynë i sjell shembujt Nish, Shkup, Shtip, Ohër etj: për të përfunduar se „Në këtë mënyrë protoshqiparët në atdheun e tyre të kryeherëshëm në pjesën qendrore të Ballkanit do të kenë qenë nën ndikimin si të serbishtes ashtu edhe të bullgarishtes." [Popović: Die Einëanderung ..., fq. 717: „Allerdings kann nicht angenommen ëerden, dass der ganze slavische Einfluß auf die Albaner erst auf dem Gebiet des heutigen Albanien stattgefunden hat, vielmehr müssen ëir auch mit der früheren albanischen Heimat irgendëo im Zentrum des Balkans rechnen, ëohl gerade in Ostserbien, Ëestbulgarien und Nordmazedonien.»;.[...] „So konnten die Uralbaner in ihrer frühen zentralbalkanaischen Heimat soëohl unter serbischem als auch unter bulgarischem Einfluß stehen".]

Përkundër rrethanës që I. Popović ishte ithtar i tezës së prejardhjes thrakase të shqipes (sh. më lart) sipas së cilës vendi i formimit të shqipes do të dilte të ishte Dardania e lashtë, autori ynë sikur, një herë për një herë, heq dorë nga qëndrimi i tij sepse kjo tezë ia prish pak punën në një segment kardinal të dijes së sllavistikës. Dhe, ky segment ka të bëjë me shkaqet që dy gjuhë sllave sot territorialisht fqinje: serbishtja e bullgarishtja janë aqë të ndryshme njëra nga tjetra.
Përkitazi me këtë autori ynë përpiqet ta relativizojë deri në mohim mendimn e dijetarit holandez Ëan Ëijk. I. Popović shkruante: „Megjithatë merret për e pranueshme që rumanishtja ose thënë më mirë protorumanishtja nuk u kristalizua në Daki porse në Ballkanin e mirëfilltë dhe pikërisht në hapësirën e pjesës lindore të Serbisë dhe atë perëndimore të Bullgarisë; kështu sqarohet teoria e van Ëijk -ut sipas së cilës serbokroatishtja nga njëra dhe bullgarishtja nga ana tjetër u zhvilluan aqë ndryshe sepse pikërisht në kohën e dyndjeve të para të sllavëve të jugut këta ishin të ndarë njëri nga tjetri nga një zonë e gjerë romane në Serbinë lindore e në Bullgarinë perëndimore. Dhe, megjithmend, ndyshimet midis serbokroatishtes dhe bullgarshtes - vështruar në këndin e sllavistikës - janë shumë të mëdha e shumë të lashta.
Megjithatë, unë i konsideroj dallimet serbokroate - bullgare të jenë paraballkanike dhe besoj se ato u zhvilluan që në atdheun e kryeherëshëm sllav" [ I. Popović: Die Einëanderung ..., fq. 715 -. 716: Doch ëird geëöhnlich angenommen, dass sich das Rumänische, oder, besser gesagt, das Urrumänische, nicht in Dacien, sondern auf dem eigentlichen Balkan kristallisiert hat, und zëar auf dem Gebiet Ostserbiens und Ëestbulgariens; auf diese Ëeise erklärt sich die Theorie van Ëijks, nach ëelcher sich das Serbokroatische einerseits, das Bulgarische andererseits deshalb so verschieden entëickelt haben, ëeil sie bereits zur Zeit der ersten südslavischen Einëanderung auf dem Balkan durch eine breite romanische Zone in Ostserbien und Ëestbulgarien getrennt ëaren. Und tatsächlich sind die Unterschiede zëischen dem Serbokroatischen und dem Bulgarischen – vom slavistischen Standpunkt aus – sehr scharf und sehr alt. Trotzdem halte ich die serbokroatisch-bulgarischen Unterschiede für bereits vorbalkanisch und glaube, dass sie schon in der slavischen Urheimat entëickelt ëorden sind".] të tyre.
Në të vërtetë dijetari sllavist me namë e me orë N. van Ëijk thoshte se rumunët ose së pakut një pjesë e këtij populli ishte popullatë autoktone në hapësirën e Ballkanit Jugor, (kjo) dëshmohet përmes rrethanës se serbët dhe bullgarët ishin në mesjetën e herëshme të ndarë nga një popullatë autoktone josllave. Kjo popullatë josllave, sidomos në Dardani ishte, sipas sllavistit holandez van Ëijk, popullatë romane: „Një shembull i bazuar mbi nomenklaturën gjeografike ka treguar që emrat e vjetër romanë të qyteteve janë konservuar para se gjithash

në provincat Dacia Mediterranea, Dardania e Praevaalis, apo thënë ndryshe në zonën që e ndan Danubin, në veri e në verilindje të Sofjes, në Adriatik dhe që sajon një zonë të ndërmjeme, ngase këtu nuk mund të gjendet ndonjë gjurmë e fiseve të vjetra bullgare e serbo - kroate.
Të gjitha të dhënat përputhen bashkarisht nëse paravendojmë që të dyja grupet sllave ballkanike ishin të ndara nga një zonë romane e Ras-it (SG: Rashës) përafërisht më 1200 apo pikërisht në këtë periudhë", [ N. Van Ëijk: Les langues slaves ( de l`unité à pluralité ), Hage 1956, fq. 103.: Un examen approfondi de la nomenclature géographique a montré que les anciens noms des villes romains furent conservés surtout dans les provinces Dacia Mediterranea, Dardania et Praevaalis, autrement dit dans la zone qui relie la Danube, au Nord et au Nord-Ouest de Sofia, a l' Adriatique , et qui forme la région intermédiaire mentionée plus haut, où l' on ne trouve aucune trace d' anciennes tribus bulgares et serb-croates. Toutes les données concordent donc ensemble, si nous admettons que les deux groupes de Slaves Ballkaniques étaient séparés par une zone romane de Ras probablement jusqu'en 1200, ou même au délà cette époque"] ndërsa sllavisti i merituar rumun Emil Petrovici kujton se ajo popullatë që i ndante këto dy degë të sllavëve, përkatësisht bullgarët e serbët, ishte pikërisht popullatë shqiptare. [sh. Istoria poporului român oglindită în toponimie, Studi de dialektologie şi toponimie, Bucureşti, 1970, fq. 242]
Përhapja me forcë e serbëve, përkatësisht pushtimi i hapësirës etnlinguistike shqiptare të Dardanisë antike në shek. 12 nga serbët mbështetet edhe nga histsorianë serbë të gjuhësisë. Kështu, dialektologu serb A. Belić konstatonte psh. se zhvillimi i dialekteve të serbishtes është i pandashëm nga procesi i kolonizimit serb të Kosovës së sotme. Menjëherë pas pushtimit të Kosovës në vitin 1912, ai shkruante se: „Drejtimin e kolonizimit serb mund ta karaktzerizojmë përgjithësisht sipas qendrave dhe selive të sundimtarëve serbë si para ashtu edhe pas Betejës së Kosovës. Këto qendra e seli u shtrinë në shek. 13 nga Ras- i (Arsia parasllave, serb. Raška, afër Novi Pazar- it) në drejtim të Prishtinës. Prej këndej depërtoi pastaj në shek. 14, gjatë kohës së sundimit të carit Dušan, në drejtim të Prizrenit e të Shkupit. [...] Në mbështetje të gjithë kësaj mund të thuhet se gjuha e shtetit të vjetër serb e kishte për qendër Rashën.
Kjo gjuhë shërbeu për bazë të zhvillimit të këtyre dialekteve. Derisa gjuha jonë (mendohet serbishtja S. G.) në jug të Maleve të Sharit dhe të Shkupit u zgjerua në drejtim të Prilepit e të Velesit dhe në vende të tjera e ruajti formën e saj arkaike, nën ndikimin e të folmeve jugore maqedone rrënzë Sharit u krijua në Prizren e në vendbanimet përreth tij në drejtim të Shkupit e të Kumanovës e folmja e Prizrenit, veçoritë më të moçme të së cilës i heqin rrënjët nga shek-

ulli 12".[ sh. A. Belić, Stara Srbija s istorisko - jezične tačke gledišta, Beograd 1912, fq. 7 - 9.]

Por, kur po fliste për topoiniminë parasllave të hapësirës që sot e zënë bullgarishtja dhe serbishtja, I. Popović vërente se emri Singidunum i qytetit, përkatësisht i kështjellës që serbët do ta përkthejnë më vonë në Beligrad / Beograd, I. Popović e konteston mendimin e pranuar gjerë të prejardhjes kelte të këtij emri. Autori ynë kujton, ndryshe nga të tjerë, se ky do të jetë një emër me prejardhje thrakase. Për këtë tezë të veten autori i sjell për si dëshmi ekzistimin e emrave thrakë Σίγγος, Σίγγιδαύα, Σίγγιδάυα të vendeve, të cilët (emra) poashtu e paskan kuptimin „kështjellë e bardhë" - pikërisht atë kuptim të cilin do ta kishte edhe sikur ky të rrjedhte nga keltishtja. Emri Singidunum po rrjedhka, sipas këtij dijetari, nga një trajtë thrakase*Singidava. [khs.Ivan Popović: Bemerkungen ..., fq. 103]

Për një tjetër toponim parasllav pikërisht të rrethinave të kryeqendrës së sotme të serbëve - Beogradit, I. Popović e konsideron edhe emrin e katundit Vŕčin në rrethina të Beogradit. Ky, duke u pajtuar me sqarimin që më parë e kishte dhënë dijetari serb V. Čorović, e rindërton për këtë toponim një trajtë latine * ̏Orcinum, *Urcinium (templum) të një tempulli që i paska qenë kushtuar hyjnisë Orcea. Lat. *Orcinum, *Urcinium po jepka në serb. rregullisht *Vъčinъ Vrčin. khs. për këtë edhe kalimet Vrm nga *Ορμος, Vrsar nga *Ursaria (ital. Orsera), Vrdovo; Ἄρδιον ὄρος. Tek zhvillimi më tej i këtij emri nuk paska ndodhdur likuidometateza, karakteristike për sllavishfolësit „ romanishtja anonte kah një kalim në rom. në o- kundrejt kalimit në ŭ- dhe tngulli *ъ-, i serbishtes e dha një *ъ- *uъ-. Tingulli palatal č- i takon romanishtes së Ballkanit Lindor („protorumanishtes") dhe jo sllavishtes (në sllavishten do të pritej vetëm një c, si tek Cavtat = Civitate etj.".[ khs. Popovć: Bemerkungen ..., fq 103.]

Përveç kontinuitetit të emrave thrakas e romanë - ballkanikë, I. Popović gjen në hapësirën e sotme të Serbisë edhe toponime me prejardhje ilire, përkatëisht dardane. Kështu, për emrin Bȍleč të një katundi të Serbisë autori thotë se nuk ka kurrfarë lidhje me sllav. bolęti, Boleslavъ. Kjo sepse nga një *Bolęt, *Bolęt- mund të pritet vetëm një posesiv *Bolećъ, me -ćъ dhe kurrsesi me -č. „Këtu kemi të bëjmë me një formim „ilir" me -ent-i̯o ose me –eti̯o; për formimin khs. Bolentium mbi lumin Drava (dhe Bulet në rrethina të Dubrovnikut nga Bulentum), ilir. Baletium (Itali), *Baletium në Shqipërinë e Veriut; sot shq. (Maja) Ballecit." [Poai, poaty, fq. 103 -104.]

„Më i besueshëm duket toponimi Bračin në rrethina të këtij të fundit (Vërsar -it) nëse këtë e krahasojmë me emrin „dardan" Βράτιστα ; natyrisht që këtu do të kishim të bënim me një derivacion tjetër; në këtë hapësirë, rastet e këtilla janë

normale. Në një Βράτιστα, përkatësisht *Bráčišta, do të kishim një prapashtesë thjesht shqipe sh-; tingulli *č i shqipes u shndërrua në s vetëm pas marrjes së huazimeve më të vjetra sllave."- shkruante në vazhdim I. Popović. [ Poai, Bemerkungen ..., fq 108.]

Më shumë gjurmë toponimike ilire në hapësirën që sot e zë Serbia sjell dijetari bullgar I. Duridanov. Në një punim të tijin të botuar më shumë se 40 vite më parë .[sh. Illyrische Flussnamen in Serbien, në Linguistique Balkanique VI/ 1963, Sofia, 163, fq. 102 - 117], ky dijetar i mori në trajtim emrat ilirë të lumenjëve në regjionin (sistemin) e Kolubara -s, përkatësisht të distriktit të Valjevo -s në jugperëndim të Beogradit.

Trajtimin e prejardhjes së vetë emrit Kolubara të këtij lumi autori e nis me emrin e një lugine të quajtur Kalabarina në katundin Donja Oruglica, (shqip Huruglicë) të rrethit („srez") Jabllanica në regjionin Klisura të Moravës së Jugut. Trajta parasllave e emrit të kësaj lugine do të ketë qenë, sipas Duridanov -it, *Kalabara, nga e cila u krijua më vonë një mbiemër posesiv Kalabarina me prapashtesën sllave -ina. Duke e inkuadruar këtu emrin e lumit më të madh Kolùbara të këtij regjioni, autori paravendon se këtu kemi të bëjmë në të vërtetë me një emër në dy variante: Kalabara dhe Kolubara, trajta e kryeherëshme e të cilave do të ketë qenë Kalabara ose *Kolobara. Te ky emër autori ynë e sheh një emërtim kompozitë të formuar nga rrënja ieur. *kel- „i zi, i errët" dhe nga fjala ilire bara e cila i korrespondon të trakishtes para dhe të shqipes bërrakë.

Po të kishte pasur një kontinuitet të drejtpërdrejtë sllav të emrit ilir Kalabara (nga ieur. *Kolobara) atëherë në sllavishten ky emër do të duhej të reflektohej si *Kolobara. Së këndejmi autori kujton se emrin ilir *Kalabara sllavët e morën me ndërmjetësimin e romanëve ballkanikë të cilin emër, mbi bazën e etimologjisë popullore, këta të fundit e kishin ndryshuar në *Kolumbar(i)a, sikur ai emër të kishte diç të përbashkët me trajtën e shumësit të lat. columbarium. „që ka të bëjë me pëllumbat". Kuptimi i kryehershëm ilir i emrit Kolubara të lumit është, sipas I. Duridanov, „lum i zi, i errët".

Një tjetër lum që mban emër ilir është edhe Őbnica. Ky emër rrjedh nga ieur. ab- „ujë, lum" khs. lat. amnis (<*abnis), irl. e vj. ab (*aba), gjin, abae „lum", përkrah abann, gal. brit. Abona (emër lumi), let. Abava (emër lumi)etj. Trajta e kryeherëshme ilire e emrit të këtij lumi do të rrjedh, sipas autorit tonë, nga rrënja e paravenduar ilire Ab-in- ose Ab-on- Ky emër do të ketë kaluar në sllavishten (serbishten) në harmoni me rregullat fonetike të sllavishtes së pari në *Obьnъ përkatësisht *Obъnъ e më vonë në Ob(a)n, gjen. Obna. I njëjti fenomen do të ndodhte edhe sikur emri i këtij lumi të rridhte nga rrënja ilire *apa (apas, apis) „ujë, lum" khs. emrin ilir të lumit Ap-sus, gjin. Aponus (emër i një burimi).

Në atë rast, trajta e kryeherëshme ilire *Apin-um ose *Apon-um do të jepte në serbishten së pari *Орьпъ, gjin. *Ор(ь)na, e pastaj Oban, Obna - përfundon autori.

Kur po e trajtonte prejardhjen e emrit të lumit e të katundit homonim Ràbas, I. Duridanov e lejonte mundësinë që ky emër të mund të konsiderohet për emër ilir dhe se për të ka dy mundësi interpretimi. Sipas mundësisë së parë, emri do rridhte nga ieur. *orbh- „i errët” > ilir. *arb-, ku bien emrat ilirë Arba (Plin. III 140, CIL 111 2931), Ἄρβα (Ptol. 11 16,8), Ἄρβαη (Konst. Porpf. De adm. imp. 29) - ujdhesë e qytet në brigje të Adriatikut (sot kroat. Râb, gjin. Rába). Sipas mundësisë së dytë, emri do të rridhte nga ieur. *rabh-, *rebh-, në lat. rabiēs „tërbim, çartje”, ind. e vj. rábhas- „vrull, dhunë”, rabhasá- „i egër, i vrullshëm, i furishëm”etj.

Autori sjell në vazhdim emrin dak të lumit Ῥαβών (Ptol. 3, 8, 2) sot rum. Jiul; emrin thrak. (frigas) të lumit Ῥήβας (Ptol. 5, 1, 5), emrin ilir të lumit Arrabo fl. (Tab. Peut.) dhe Ἀραβών (Ptol. II 11, 3.14, 1 15, 1), për t’i krahasuar këta me emrin e lumit hungar. Rába, gjerm. Raab, sllav. Raba - degë e lumit Drava në Austri e në Hungari bashkë me degët Rabica (hung. Rábcza) dhe Rabanica ose Rabnica (Rabaniza 1051, gjerm. Rabnitz) në landin Steiermark të Austrisë. Në pjesën jugore të Malopolska „Polonia e Vogël” është edhe një emër lumi Raba (dega e djathtë e lumit Visla) të cilin, kështu thotë I. Duridanov, „T. Lehr-Spłaëinski e mban me të drejtë për emër ilir”. Autori ynë i inkuadron këtu edhe emrat Rabiša, liqe ose kënete e katund në rrethin Belogradčik të Bullgarisë veriperëndimore, të cilin ky e merr porse për emër thrakas. Trajta ilire e emrit Ràbas do të ketë qenë *Arbas-us ose *Rabas-us, sepse për të dyja mundësitë ka shembuj nga emra që mbahen për të ilirëve.

Për emrin e lumit Ljig, gjin. Ljiga të rrethinave të Valjevo -s autori lejon 4 mundësi interpretami:

1. Pa shumë vështirësi ky emër mund të lidhet me ieur. *leig-, *loig- „kërcej, bëj të dridhet”. Për dëshmi të motivimit të emrave të lumenjve me fenomenin e dridhjes, të kërcimit autori i sjell emrat bullgarë të lumenjëve Skakavica, Skakavec, Skakač, dhe ata germanë Spring, Gespring.

2. I mundshëm do të ishte edhe interpretimi i këtij emri nga rrënja ieur. *(o)leig-khs. shqip lig „i keq, i ligësht”, ligë „ligësi, shpirtkeq”, kuptim ky që gjendet tek emrat sllavë të lumenjve e të vendeve të dala nga sllav. *zъlъ „i keq, shpirtkeq„ ose nga mbiemri *ljutъ „i vrazhdë, i tmerrshëm, i egër” si psh. emri i katundit Zli potok në krahinën e Gorës (Kosovë) tek emri bullgar i lumit Zla reka etj.

3. Sipas kësaj mundësie emri Ljig i lumit do të lidhej me ieur. *(s)leig- „llucë, rrëshqas”, një zgjerim në *lei- „tokë e rrëshqitshme për shkak të lagështisë”.

Autori ynë e përmbyll këtë mundësi kështu: „Nëse rrënja ieur. *lēi- „ujis, rrjedh, pikon” nuk mund të ndahet nga *lei- „tokë e rrëshqitshme për shkak të lagështisë”, atëherë mund të paravendohet një *ligos e ilirishtes nga ieur. *(s) ligos me kuptimin „vërshimë, lum, tokë moçalike” dhe

4. Fort pak i mundshëm është sqarimi i këtij emri nga ieur*lag-: lug „i zi, kënetë”. Kuptimi i kryehershëm i emrit të këtij lumi do të ketë qenë përafërsisht „(lum) i zi, i errët, (lum) kënetë”. Kundër këtij interpretimi do të fliste rrethana që të gjithë emrat ilirë të dalur nga rrënja lug- dalin me një u të shkurtër khs. psh.: Lugio - Lugione (It. Ant. 244, 2; Tab. Peut.), Lugione (Rav. IV 20 [220, 7]); Λουγίωνον (Ptol. 11 15, 3); ἕλος Λούγεον afër Τεργέστε (Strab. VII 5, 2), sot Liqeni i Criknicës apo Ligata e Lubjanës në Slloveni.

Për emrin e lumit Kačer, dega më e madhe e lumit Ljig, Duridanov e hedh kategorikisht poshtë mundësinë e prejardhjes së tij nga fjala slave kača „gjarpër”. Më e mundshme i duket autorit tonë që ky emër të rrjedh nga një trajtë e kryeherëshme ilire *Kuk-er-us që lidhet me rrënjën ieur. *kuk-: *keuk- „lakoj, kthesë”. Në këtë rast emri i këtij lumi do ta kishte kuptimin „Lum i shtrembër”. Në të mirë të kësaj etimologjie autori sjell për shembull emrat ilirë të vendeve: Cucconae, var. Cocconae (Rav. IV, 19) - ky vend ndodhej në një kthesë të lumit Drava; Cuccium (Cucci, Lok., It. Ant. 243, 2; Cucctlo Tab. Peut.), stacion në brigje të lumit Drava - sot Ilok në Slavoni ose Šarengrad. Kjo rrënjë indoeuropiane gendet në shkallën e saj të plotë tek emri dardan κακαλία (Apuleius 8) i lules së malit, nga një *kauk-al- me ndërrimin ilir. au në a para konsonantit. Tek emri Kačer i këtij lumi, me prejardhje ilire është edhe prapashtsa -er, e cila është dëshmuar ndër emrat ilire të lumenjve e të vendeve, khs. Iader, Rider .

Autori ynë e pranon mendimin e shfaqur kaherë nga T. Maretić se emri Bòsuta; emri homonim i një dege të madhe të majtë të Savës dhe emri Bòsut i një përroi të katundit Otok të Vinkovcit në Sllavoni janë emra parasllavë. Duridanov ua shton këtyre edhe emrin Bosuta të një lumthi - degë e lumit Kačer (sh. më lart) Emri i lumit Bosut të Kroacisë e pra edhe ky i Serbisë rrjedhin nga emri ilir Basunt- khs. amnis Bacuntius (i shënuar gabimisht në vend të Basuntius te Plin. III, 148), ose nga trajta ilire Basant-, khs. stacionin ad Basante (Tab. Peut), që ishte në brigje të këtij lumi.

Për emrin Onjeg të një dege të lumit Ljig, Duridanov e hedh poshtë mundësisë e prejardhjes së tij nga sllavishtja apo edhe nga keltishtja. Sipas këtij, emri i këtij lumi mund të lidhet:

1. me ieur. *ond-, *nd- „gur, shkëmb”. Trajta e kryeherëshme ilire e këtij emri do të ketë qenë *And-eg-os. *And-eg-us. Zhvillimi fonetik i *Andeg- në serb. Onjeg mund të shpjegohet kështu: A. Mayer ka konstatuar kaherë se togu i

kryeherëshëm -nd- është shndërruar në ilirishten herë pas here në -nn- (> -n-). Kjo shihet mirë tek emri Dinara i maleve, emri i të clave rrjedh nga ilir. Dindar. Ky fenomen do të ketë ngjarë edhe tek emri ynë *Andeg- > Anneg- > Aneg. Trajta e mëvonësshme ilire *Aneg- do të jepte në sllavishten një *Onegъ. Kuptimi i kryehershëm i emrit të këtij lumi do të ketë qenë i ngjashëm me kuptimin e emrave sllavë të jugut të lumenjve Kamenica ose
2. tek emri Onjeg mund të mëshihet një emër i kryeherëshëm kompozitë ilir si psh. *An-egos ose An-egus, i formuar me parashtesën an- si pjesë e parë e emrit e cila (pjesë) dëfton atë që rri përballë, siç shihet si psh. tek emrat ilirë të vendeve An-derva (afër Derva -s), An-dautonia (përballë Dautonia -s në brigje të Savës).
Emrin Mārica të një lumi të vockël që derdhet në Kollubara, bashkë me emrin homonim të lumit në Bullgari dhe me emra përrockash e lumenjsh të vegjël të tjerë në Serbi e në Mal të Zi, Duridanov i lidh me ieur. *mor(i) > ilir. mari- „liqe; bërrakë”. Nga kjo rrënjë ieur. rrjedh edhe emri dakasi lumit Μάρισος (Strab. III 304, VII 3, 13) sot hungar. Maros, rum. Mureș.
Emrat e mësipërm të lumenjëve në Serbi Duridanov i konsideron me prejardhje ilire, përkatësisht trajta sllave të huazuara nga ilirët por që, kryesisht për shak të ndajmbathjes së prapashtesës sllave -ica, nuk mund të dihet më struktura parasllave e tyre.
Emri i fundit i lumit që trajtohet në këtë punim të dijetarit bullgar, është emri Ub në rrethin Tamnava -s. Bazë e këtij emri është rrënja ieur. *omb(h)-: *emb(h)- „i lagështt, ujë”. Nga një trajtë ilire *Ambos ose *Ambus në sllavishten do të mund të dilte së pari një trajtë Obъ e pastaj në serbishten do të ketë pasuar trajta Ub. Këtë emër e mban edhe një qytetth në brigje të këtij lumi.
Mbi bazën e kësaj gjendjeje të hidronimisë së sistemit të Kollubarës, I. Duridanov nxjerr tri përfundime:

1. Popullata më e vjetër e kësaj hapësire ishte popullata ilire

2. Në kohën e dyndjes sllave në tokat në jug të Danubit e të Savës, përafërsisht nga fundi i shek. VI, popullata ilire i ishte nënshtruar një procesi intensiv të romanizimit, rrethanë kjo që mund të dëshmohet mbi bazën e trajtës romane Kolumbar(i)a të emrit të lumit kryesor Kolubara als të këtij regjioni.

3. Kur sllavët (serbët) u bënë banorë vendës të regjionit të Kollubarës, këta i morën pjesërisht emrat ilirë të lumenjve dhe pjesërisht krijuan trajta sllave të tyre. Rrethana që u ruajtën 9 emra ilirë të lumenjve, mund të shpjegohet si re-

zultat i një bashkëjetese paqësore të sllavëve me ilirë të romanizuar, të cilët u bashkëshkrinë në këta të fundit, përkatësisht në sllavë.
Të dhënat janë sipas sllavistëve Ivan Popović e Ivan Duridanov

# PLANI PËR TË ZBRAZUR KOSOVËN ME PARA DHE GJAK

Shtimi natyral i popullesise shqiptare ne ish Jugosllavi ishte ne ato vite 1934-37 per mije ne vite domethen tre here me i larte se shtimi mesatar ne ish Jugosllavi.

Madje keto statistika tregonin se ferteliteti i gruas ne Kosove zinte vendin e trete ne bote dhe popullesia shqiptare ishte me e reja ne moshe ne ish Jugosllavi(ku nga 1deri 35 vjec perbenin 74% te popullesis atje)Me kete tendence rritje qe kishte popullesia e Kosoves do te dyfishohej cdo 24 vjet.
Te gjitha keto dhena i kane preokupuar shume jugosllavet te cilet kerkonin rruget ,format dhe mjetet per pakesimin dhe largimin e popullesise shqiptare.Jugosllavet e konsideronin shtimin e popullesise shqiptare nje process eksplozioni demografik dhe shpiknin lloj lloj-menyrash qe synonin gjithnje pakesimin e popullesis shqiptare

**Falsifikimet e Beogradit ne regjistrimet e popullesise shqiptare**

Shpesh titistet benin presion per pakesimin e lindjeve ,largonin nga vendi moshat active te popullesise nuk benin asnje perpjekje per te pakesuar mortalitetin dhe per me teper e linin Kosoven ne prapambetje te plote ekonomike dhe kulturore me qellim qe te pengonin rritjen e popullesise.
Keshtu propagandoheshin norm ate Evropes Perendimore per planifikimin familjar,nxitej politika e migrimit jashte e Brenda vendit si dhe migrimet e perkoshme te fuqise punetore kosovare ne Evrope per te perballuar shtesen e popullesise.
Per te realizuarzvogelimin e popullesise shqiptare ne ish Jugosllavi here pas here kane perdorur falsifikimet e pafundeme ne regjistrimin e popullesise shqiptare ne Jugosllavi.Per kete jane shpikur dhe zbatuar lloj-lloj formash e presionesh qe te shenohen sa me shume si maqedonas,malazez,serbe dhe turq(te ashtuquajtur kombesit myslimane e Jugosllavise)
Perfundimishte ,ne 60 vjetet e fundit 1912-1976,ne viset shqiptare te aneksuara nga ish Jugosllavia u zdhuken fizikisht mbi 277 mije shqiptare dhe u shperngulen nga trojet e veta me shume se 973 mije te tjere,qe gjithsej kapin shifren 1milon e 250 mije shqiptare.

Nga dokumente dhe studius te ndryshem del se vetem ne Turqi kane shkuar mbi 700 mije shqiptare kryesisht nga Kosova dhe Maqedonia ...

**A dihet sot sa shqiptarë janë në trojet shqiptare dhe në botë?**

Sa shqiptarë ka në të gjithë botën. Këtë pyetje nuk e bëjmë vetëm ne shqiptarët, por edhe të huaj studiues dhe profesionistë. Nëse do t'u referoheshim të dhënave demografike, studimeve të ndryshme, por edhe burimeve historike, na rezulton se në gjithë botën numërohen të jenë rreth 15 milionë shqiptarë. Sigurisht në këtë shifër nuk janë të gjithë shqiptarë autoktonë, apo emigrantë.
Një pjesë e mirë e tyre janë shqiptarë të shpërngulur në vise të tjera prej kohësh, dhe për at mund të themi se vetëm në dejet e tyre ka gjak shqiptari.

**Shqiptarët**

Sipas të statistikave të fundit të CIA-s, në një regjistrim të vitit 2007, në librin e të dhënave "FactBook", rezultojnë 3 milionë 600 mije 523 shqiptarë. Ndërkohë në Kosovë janë rreth 2 milionë e katër qind mijë shqiptarë autoktonë. Në Maqedoni llogaritet që shqiptarët të zënë vendin e dytë për nga numri i popullsisë pas asaj vendase. Sipas statistikave, numri i shqiptarëve në Maqedoni mund arrijë rreth 1 milion. Po kaq shqiptarë jetojnë dhe në Greqi. Fluksi i emigrantëve që ka zgjedhur shtetin fqinjë jo vetëm për të punuar, por edhe për t'u vendosur familjarisht atje, shkon në një milion të tillë. Ndërsa numri më i madh i shqiptarëve që jetojnë jashtë trojeve të tyre etnike duket se është ai në Turqi. Sipas studiuesve dhe historianëve të ndryshëm shqiptarë, në Turqi llogaritet të jenë rreth 5 milionë shqiptarë. Sigurisht kjo shifër nuk përfshin të gjithë shqiptarët që kanë ikur nga trojet e tyre, por edhe shqiptarët që janë shkrirë me popullsinë vendase. Numri më i madh i shqiptarëve është në Stamboll, ndërsa pjesa tjetër është shpërndarë përgjatë kufirit turko-sirian. Ndërsa në Mal të Zi, sipas statistikave, jetojnë rreth 200 mijë shqiptarë. Ndërsa 70 mijë shqiptarë jetojnë në Serbi në krahinën e Preshevës.

**Emigrantët**

Që nga emigrantët e parë në fillim të shekulli të kaluar e deri më ditët tona, në Amerikë llogaritet të jetojnë rreth 300 mijë shqiptarë. Ndërsa në Evropë duket se ka një shpërndarje "të rregullt" të emigrantëve shqiptarë me diferenca të vogla. Kështu në Gjermani emigrantët shqiptarë nga Shqipëria, Kosova, Maqedo-

nia Mali i Zi llogaritet të jenë rreth 300 mijë. Austria është një tjetër vend me numër të konsiderueshëm shqiptarësh, rreth 300 mijë të tillë. 200 të tjerë, sipas të dhënave të shoqatave ndërkombëtare që merren me emigracionin, jetojnë në Gjermani dhe po 200 mijë në Zvicër. Po ashtu edhe emigrantët që janë larguar nga trojet shqiptare drejt Kandasë llogaritet të jenë rreth 25 mijë. Rreth 100 mijë shqiptarë të tjerë jetojnë në Francë, ndërsa 50 mijë të tjerë në Spanjë.

**Përse në Turqi pesë milionë?**

Pesë milionë shqiptarë në Turqi janë një shifër që habit jo pak njerëz. Por janë një sërë historianësh dhe studiuesish që rrumbullakosin një shifër të tillë. Dhe llogaria nis që nga fundi i pushtimit osman, kur ishin të shumta familjet që jetonin në Turqi. Për të vazhduar më pas me shpërnguljet masivet të shqiptarëve nga serbët. Nga Kosova drejt Turqisë serbët dëbuan një numër të konsiderueshëm shqiptarësh. Vetëm pas luftës së dytë botërore serbët shpërngulën nga Kosova rreth 500 mijë shqiptarë. Ndërsa rreth 100 mijë të tjerë u dëbuan nga grekët. Sikur vetëm shtimi i numrit të kësaj kategorie të llogaritet gjatë 50 viteve të fundit atëherë justifikohet shifra prej 5 milionësh. Duhet thënë se shumica e kësaj popullsie është asimiluar. Njëkohë që e njëjta strategji u ndoq dhe me shqiptarët e Çamërisë. Sipas statistikave, numri i shteti turk zë vendin e parë të emigracionit shqiptar. Qytetet ku shqiptarët janë vendosur me shumicë janë Stambolli, Izmiri, Bursa, Ankaraja, etj. Vendosja e shqiptarëve në Turqi zë fill që në vitet 1500.

Në shifrën prej 5 milionësh bëjnë pjesë dhe ata shqiptarë që janë shkrirë me familje të tjera dhe që kanë prindërit shqiptarë.

**SIPAS NJË SHKRIMI TË BOTUAR NË FACEBOOK:**

3 milionë shqiptarë jetojnë në Shqipëri
2 milionë shqiptarë jetojnë në Kosovë
5 milionë shqiptarë jetojnë në Turqi
1 milionë shqiptarë jetojnë në Maqedoni
1 Milionë shqiptarë jetojnë në Greqi
300 mijë shqiptarë jetojnë në Itali
200 mijë shqiptarë jetojnë në Mal të Zi
300 mijë shqiptarë jetojnë në Shtetet e Bashkuara të Amerikës
200 mijë shqiptarë jetojnë në Gjermani

100 mijë shqiptarë jetojnë në Francë
50 mijë shqiptarë jetojnë në Spanjë
200 mijë shqiptarë jetojnë në Kanada
100 mijë shqiptarë jetojnë në Australi
100 mijë shqiptare jetojnë në Belgjikë
300 mijë shqiptarë jetojnë në Austri

**Eksodet e mëdha të shqiptarëve gjatë shekujve**

Janë një sërë arsyesh që i kanë ndarë shqiptarët në gjithë rruzullin. Së pari, luftërat dhe copëtimi i Shqipërisë në 1913-n, që la jashtë vendit pjesën më të madhe të territoreve dhe popullsisë. Ndërsa pjesa tjetër ka zgjedhur shtetet e huaja për shkaqe emigrimi.

**Eksodet e mëdha nga trojet etnike**

Në historinë e Shqipërisë një nga eksodet më të mëdha është ai pas pushtimit turk. Shqiptarët u detyruan të largohen drejt ishujve grekë dhe drejt brigjeve të Italisë. Sipas studiuesve të ndryshëm të historisë shqiptare, mendohet se numri i tyre ka qenë disa qindra mijë. Ndërkohë rënia e perandorisë turke në fillim të shekullit të kaluar solli një tjetër largim të shqiptarëve. Ndërsa më vonë ndarja e popullsisë shqiptare u bë pas marrëveshjeve të Fuqive të Mëdha. Copëtimi i Shqipërisë në vitin 1913 nga Konferenca e Ambasadorëve në Londër ishte një nga ndarjet më të mëdha që iu bë popullsisë shqiptare, ku do të linte jashtë trungut amë edhe Kosovën. Ndërkohë që serbët dhe grekët larguan me dhunë drejt Turqisë qindra-mijëra shqiptarë. Vetëm nga Kosova drejt Turqisë janë dërguar me dhunë 500 mijë shqiptarë.



**Largimi i shqiptarëve**

Eksodi i parë i madh i shqiptarëve që jetojnë në Shqipëri është ai i viteve 1991-1992. Janë mbi 500 mijë shqiptarë që u detyruan të largohen nga vendi për shkak të kushteve të këqija në të cilat jetonin. Pas 50 vitesh izolim, shqiptarët u nisën në kërkim të një jetë më të mirë. Ndërsa ikja e dytë është ajo e vitit 1997. Ngjarjet e marsit 1997 dhe krijimi i kaosit në vend bënë që shqiptarët të niseshin edhe një herë masivisht drejt vendeve fqinje.
Por vitet e tranzicionit në Shqipëri nuk mund të klasifikohen vetëm me dy data. Prej 17 vitesh janë të shumtë ata që kanë zgjedhur të largohen nga Shqipëria.

Ndërsa në Kosovë, Mal të Zi dhe Maqedoni ka pasur një tjetër realitet. Një eksod i vazhdueshëm si pasojë e represionit serb ka bërë që shqiptarët e këtyre trevave të drejtohen në vendet si Gjermania, Zvicra, Austria, SHBA, Angli e Australi.

**Emigrimet e para**

Greqia dhe Italia kanë qenë vendet e para ku kanë emigruar shqiptarët. Arvanitasit dhe arbëreshët janë shqiptarët që ruajtën edhe pas shumë shekujsh gjuhën dhe zakonet e tyre. Nuk ka shifra të sakta për numrin e tyre, por janë zona, qytete dhe fshatra të tëra që popullohen nga shqiptarë.
Sipas ëikipedias në anglisht,shqiptarët janë afër 13 milone në të gjithë botën.Ja lista e publikuar në këtë faqe dhe vendet ku shqiptarët janë të shumtë në numër. Flasim për njerëz me etni dhe dokumenta shqiptare.

Albania 3,500,000
Serbia 2,000,000
Turkey 5,000,000
Macedonia 509,083
Greece 500,036
United States 300,000
Italy 238,000
United Kingdom 200,000
Netherlands 105,706
Germany 100,000
Svitzerland 40,000
Sveden 35,000
Montenegro 31,163
Australia 20,000
Austria 20,000
France 20,000
Canada 16,135
Croatia 15,082
Bosnia/Herzegovina 15,000
Romania 10,000
Denmark 8,000
Norvay 7,000
Slovenia 6,200

Finlandë 5,000
Belgium 5,000
Egypt 5,000
Luxembourg 4,802
Ukrainë 3,300
South Africa 2,000
Russia 1,200

*http://www.proletari.com/forumi/vieëtopic.php?f=7&t=1064#p5968*

# SA EMIGRANTË SHQIPTARË JANË NË BOTË?

Kjo pyetje eshte bere shpesh teme diskutimesh ne media dhe ne rrethe te ngushta si ne Shqiperi, Kosove, ne Maqedoni e Mal te Zi, ashtu edhe ne gjirin e vete mergatave. Zgjidhja e kesaj enigme, edhe pse shume vone e shume me pas se shtetet e tjere me emigracion masiv, ka qene nje nder objektivat paresore te platformave te disa organizimeve te vete emigracionit tone, si p.sh. te Lidhjes se Shqiptareve ne Bote (LSHB), si dhe te Drejtorise se Diaspores prane Ministrise se Puneve te Jashtme, ne Tirane. Por deri me sot keto nisma, ose kane mbetur krejt ne letra e jane arkivuar pa filluar, ose kane mbetur ne mes te rruges. Kjo per disa arsye. Se pari, sepse eshte konceptuar jo si aksion mbarekombetar, por si problem i zgjidhshem edhe nga nje shoqate e nga nje mergate. Se dyti, ne kohen kur eshte shtruar per zgjidhje, nuk kane qene mundesite dhe mjetet e tanishme. Se treti, mbeshtetja shteterore nga Tirana nuk ka qene ne nivelin e kerkuar as per nje fillim te mire e jo me edhe per vazhdimin deri ne perfundimin e plote, ndersa ajo nga Prishtina, deri me 1999, ka munguar krejt. Se katerti, eshte konceptuar si aksion ngushtesisht shqiptar dhe jo i lidhur ngushte edhe me autoritetet qeveritare, te azilimit, te emigracionit, te policise dhe te drejtesise, me institucionet arsimore, fetare dhe me OJQ-te, ne çdo vend ku ka mergate shqiptare.

Nga ana tjeter, problemi eshte bere edhe me i veshtire nga shtresezimi kohor dhe demografik i mergatave tona ne disa vende, si Italia, Turqia, Greqia, SH-BA-ja, etj. Ne tri vendet e para kemi bashkesite shume te moçme, qe e kane zanafillen qysh nga mesjeta e hershme dhe jane shtuar me prurje te reja, deri me 1945. Pas ketyre vijne ato te pas viteve '60 e '70 nga Kosova, Maqedonia dhe Mali i Zi dhe te pas 1990s sidomos nga Shqiperia dhe Kosova. Veshtiresia rritet edhe nga fakti se per bashkesite e mocme duhen marre parasysh edhe perqindja e larte e asimilimit jo vetem gjuhesor si dhe mungesa e deshires dhe e kurajos nga plot anetare te tyre, per te pranuar origjinen shqiptare. Keto dukuri jane shume masive ne Greqi, tek arvanitasit dhe ne Turqi, tek qytetaret turq me origjine shume te lashte apo te larget shqiptare. Mes tyre nuk jane te pakte ata, sidomos te rinj, qe e dine se kane origjine shqiptare, por edhe qe te deklarojne: "gjyshi apo baba im jane shqiptare, ndersa une jo..." Perveç kesaj, nuk mund te mos merret ne konsiderate dhe ne analize edhe mungesa e kenaqesise dhe e mbeshtetjes se autoriteteve zyrtare ne disa vende, per te pranuar zhvillimin e

regjistrimit te emigranteve shqiptare dhe aq me pak, per te njohur shqiptarine e tyre.
Gjithsesi, tani keto veshtiresi e pengesa nuk jane as si 10 vjet me pare, sepse jane lehtesuar ndjeshem. Kjo ka ardhur sidomos nga rritja e ndergjegjesimit per identitetin kombetar dhe organizimin ne shoqata e forma te tjera tek vete shumica e emigranteve shqiptare, (kujtoni sidomos ndeshjet e ekipeve kombetare te futbollit apo turnete e grupeve artistike). Lehtesimi i aksionit te regjistrimit frymor te megatave shqiptare eshte mundesuar edhe nga zhvillimi i pershpejtuar i informatikes, i shoqeruar me futjen e kompjuterit ne shumicen e familjeve, zyrave, shkollave e te lokaleve. Por, eshte fakt pozitiv edhe ardhja e nje klime politike e shteterore me te ngrohte, me te favorsshme per krijimin e organizimeve te emigracionit shqiptar dhe te veprimtarive te tij, publike dhe ligjore. Pavaresisht fushates se panderprere per t'i detyruar sa me shume emigrante shqiptare te nderrojne emra e mbiemra, fe e kombesi si dhe rasteve te herepashershme te racizmit antishqiptar, zbutja e klimes politike ndaj emigranteve shqiptare ndihet edhe ne Greqi. Kjo me shume si rrjedhoje e rritjes se presionit nga vete emigrantet shqiptare dhe nga BE-ja se sa nga masivizimi i tolerances nderetnike tek helenet.
Regjistrimi i frymeve te mergatave shqiptare dhe te te gjithe diaspores sone te perbotshme mund te konceptohet si nje aksion shteteror per regjistrimin e popullsise shqiptare ne bote. Por, ndryshe nga regjistrimi i popullsise se Shqiperise, qe mund te kryhet edhe duke u kapur e mbeshtetur vetem tek zyrat e gjendjes civile, per regjistrimin e emigranteve, nga keto zyra mund te vilen apo jepen informacione vetem per kontigjentet me dokumente ligjore te plota e te perfunduara, pra pergjithesisht per ata qe jane integruar. Ne qofte se p.sh. do t'i referohemi Greqise, perben problem shqetesues dhe pengese te forte fakti, se edhe sot e kesaj dite nuk ka nje shifer te sakte te emigranteve shqiptare, te ligjshem e te paligjshem. Publikisht qarkullojne disa shifra, nga 400 000 - 600 000. Kjo edhe sepse ka prurje dhe largime te vullnetshme apo kthime te shpeshta e masive, pergjithesisht ilegale, te paidentifikuara e te paregjistruara nga autoritetet kufitare te dy shteteve. Burimet qeveritare greke kane tendence dhe interes shumeplanesh ta rrisin ndjeshem shifren e emigranteve shqiptare ne kete vend. Se pari, per te perfituar me shume fonde dhe mbeshtetje nga OKB-ja, BE-ja, etj., per azilimin, legalizimin dhe integrimin e emigranteve shqiptare. Se dyti, mbeshtetur edhe nga fshesat e herepashershme ndaj turmave te emigranteve shqiptare, per ta pasur si karte presioni politik ndaj qeverive shqiptare. Ndonje dite, kur ta mendoje te nevojshme, Athina zyrtare und te coje ndermend t'i thote Tiranes qeveritare: Mos e mbani hunden perpjete me ne se ua kthyem

gjysme milioni emigrantet, qe ta bejne lesh e li Shqiperine, edhe me keq e me zi se me 1997!" Edhe ne Itali, tani per tani, nuk mund te flitet me shifra te sakta, sidomos per emigrantet e paligjshem.

Gjithsesi, pa u trembur dhe paralizuar nga veshtiresite e pengesat e njohura dhe te paparashikuara, ne rruge e siper, aksioni i regjistrimit te emigranteve shqiptare neper bote nuk duhet vonuar me. Se pari, lipset te hartohet nje strategji e te krijohet nje komision mbarekombetar, me dege ne cdo vend me mergata shqiptare dhe nendege ne cdo qytet. Se dyti, ne sherbim dhe dispozicion te ketij aksioni mund te angazhohen dhe japin shume perfaqesite diplomatike te Shqiperise. Se treti, ne Shqiperi, Kosove, Maqedoni dhe Mal te Zi, jane shtuar se tepermi dhe kane ndjekshmeri masive mediat radiotelevizive me transmetime satelitore dhe ne dixhital, si dhe ato te shkruara. Masivizimi i kompjuterit dhe i komunikimit me kanalet e internetit mundeson te dhena shume te shpejta dhe vjelje te informacioneve te sakta. Burime te tjera informacioni te shpejte jane edhe numeratoret telefonike. Keto gjenden edhe si botime, edhe ne internet. Informacione te bollshme mund te vilen edhe nga istitucionet e azilimit e te emigrimit, nga ato te policise, drejtesise, te burgjeve si dhe nga institucionet e administratave lokale. Po keshtu te dhena te vlefshme mund te merren apo konfirmohen edhe nga institucionet arsimore, fetare, bankare, nga Dhomat e Tregtise, zyrat dhe agjencite e punesimit, te mbeshtetjes sociale, nga agjencite e udhetimeve ajrore dhe te tragetave, nga doganat ne aeroporte, porte dhe ne pika kufitare tokesore, etj.

Natyrisht ky regjistrim dhe shifra qe do dale prej tij nuk do te jene per nje here e pergjithmone. Lindshmeria shume e larte e kombit tone shprehet edhe ne mergata. Ajo po shprehet dhe vleresohet si faktor per uljen e nivelit te larte te moshes mesatare dhe te plakjes se popullsise ne shumicen e vendeve te Evropes Perendimore, biles edhe ne Greqi dhe ne Itali. Perveç kesaj, do te vazhdojne valet e emigrimeve te ligjshme (duke perfshire bashkimet familjare, llotarine per ne SHBA, etj) dhe ato te paligjshme, me shume sidomos ne Greqi e me pak, drejt Italise. Njeherazi do te vazhdoje edhe procesi i kthimeve me deshire apo te detyruara per nje kontigjent te papercaktuar numerikisht emigrantesh. Por ata qe kane ikur ilegalisht dhe kthehen po keshtu nuk identifikohen dhe regjistrohen dot dhe si rrjedhoje shkaktojne ulje-ngritje te pakapshme nga statistikat apo regjistrat.

Por edhe nga shifra qe do te dale, perfitimet do te jene shumeplaneshe, shumeformeshe dhe kohegjata. Me ne fund do te kemi nje shifer te sakte apo me tolerance minimale te shqiptareve qe jetojne ne Shqiperi, Kosove, Maqedoni e Mal te Zi, ne trojet e tyre etnike dhe ne mergata apo diaspore. Analiza e te dhenave do

te ndihmoje per te zbuluar potencialet e shumanshme njerezore, financiare, kulturore, shkencore, politike, sportive te emigracionit tone. Njeherazi do te kemi evidenca te sakta per perberjen e tij demografike si dhe per formimin arsimor e profesional. Nga bankat, dhomat e tregtise, doganat, zyrat e tatim-taksave, etj., mund te identifikojme VIP-at e biznesit me origjine shqiptare dhe kontigjentin e tyre qe ka enderr apo deshire te kahershme te investojne ne vendlindjen e tyre apo te te pareve te tyre. Duke u futur me thelle mund te nxjerrim informacione me vlera temedha per femijet dhe te rinjte. Nje pjese e ketyre qe jane asimiluar plotesisht gjuhesisht, mund te kene deshire te ndihmohen qe te mesojne gjuhen amtare si gjuhe te dyte. Por nga rezultati i regjistrimit mund dhe duhet te merret edhe mesazhi se ka ardhur koha qe diaspora shqiptare te mos vleresohet vetem nga rreth 7-8 milione frymet qe ka, per rreth 1 miliard dollaret qe sjell cdo vit ne Shqiperi ne dore apo si investime, por edhe politikisht. Fjala eshte qe emigrantet tane, kudo ku jane, te gezojne te drejten e votes per zgjedhjet politike ne Shqiperi edhe qysh nga vendet ku jetojne e punojne e duke pasur me shume perfaqesues te tyre edhe ne parlamentet e Shqiperise, Kosoves, Maqedonise dhe te Malit te Zi. Pse jo, personalitetet me te shquar, edhe ne qeverira, me poste te larta shteterore dhe diplomatike...



**Sa shqiptarë jetuan dhe sa janë tani në Beograd?**

Numri i shqiptarëve në Beograd sipas regjistrimeve të popullsisë:

1880 - 59
1921 - 421
1948 - 1.137
1953 - 3.262
1961 - 8.262
1971 - 6.978
1981 - 8.212
1991 - 4.985
2002 - 1.492

Këtyre të dhënave duhet shtuar, se me siguri për çdo vit kanë ardhur për të punuar në punët sezonale, ose përkohësisht, ilegalisht kanë qëndruar disa qindra shqiptarë, ndoshta ndonjëherë edhe dy-tri mijë, derisa nuk kanë filluar të ashpërsohen marrëdhëniet ndërnacionale në vitin 1981 në Serbi. Pas kësaj shqiptarët kanë shkuar nëpër republikat tjera, kurse pas vitit 1989 edhe në shtetet

tjera si mërgimtarë politikë.
Në regjistrimin e vitit 1981 prej 8.212 shqiptarëve të regjistruar, 5.067 ishin meshkuj dhe 3.115 femra, kurse 1.008 prej tyre deklaruan se gjuha e tyre amtare është "serbokroatishtja". Sipas regjistrimit të vitit 1991 prej 4.985 shqiptarëve shumica janë deklaruar se i takojnë fesë myslimane, 95 prej tyre janë deklaruar katolikë, 14 ortodoksë, një protestant dhe një judist, njëri prej tyre ka thënë se është fetar por nuk e ka saktësuar se cilit konfesion i takon, 122 kanë thënë se janë ateistë, ndërsa 392 fare nuk janë deklaruar.
Shpërngulja e familjeve shqiptare nga Beogradi ka filluar në vitet e tetëdhjeta, gjë që është përshpejtuar në vitet e 90-ta. Meqë ligji nuk e ka lejuar zëvendësimin e banesave midis Beogradit dhe Kosovës, familjet e interesuara serbe dhe shqiptare i kanë depozituar kontratat te avokati. Prej viteve të nëntëdhjeta e deri në deri në prill të vitit 2002 shqiptarët në Beograd nuk kanë pasur të drejtë të blejnë pasuri të paluajtshme. Në zgjedhjet e mbajtura në vitin 1996 në zonën e Beogradit, 4.415 shqiptarë kanë pasur të drejtë vote. Poashtu, një numër i romëve nga Kosova janë deklaruar si shqiptarë. Këta gjatë bombardimeve të NATO-s protestuan me banderola: "Edhe ne shqiptarë jemi kundër bombardimeve".
Në nëntor të vitit 1999 gazeta "Glas javnosti" e Beogradit (7. XI) dhe "Nezavisne novine" nga Banjalluka (10. XI) i kanë publikuar të dhënat se për momentin në Beograd jetojnë 50 mijë shqiptarë, por e kanë theksuar edhe se sipas të dhënave të MPB të Serbisë kanë qenë 120 mijë. Këtu shihet qartë se gënjeshtrës e cila me vite është përsëritur ka filluar edhe t'i besohet ose ndoshta me qëllim është servirur për opinionin e vendit dhe atë botëror për t'u krijuar bindja për rrezikun nga ekspansionizmi i shqiptarëve nëpër tërë territorin e Serbisë. Kur në verë të vitit 1999 refugjatët serbë nga Kosova kanë ardhur në Beograd shumë shpejt "është zbuluar" se sa është numri i vërtetë i shqiptarëve në këtë qytet, dhe për këtë serbët e Kosovës janë zhgënjyer sepse më parë i kanë dëgjuar rrëfimet "se në Beograd jetojnë afro 100.000 shqiptarë dhe që serbë të cilët kanë arritur në kryeqytet janë shumë më pak sesa shqiptarët" (Vreme, 11.IX 1999). Serbët e Kosovës atëherë i kanë marrë listat me adresat e shqiptarëve në Beograd nga ndërmarrjet nga të cilat ata i kanë fituar banesat, të cilat më vonë i kanë blerë, dhe kanë kërkuar prej tyre që t'i lirojnë ose ta bëjnë zëvendësimin me banesat e veta në Kosovë.
Me ardhjen në pushtet të Slobodan Milosheviqit, në shtypin vendas ka filluar të pohohet, e këtë e kanë përcjellë edhe gazetat e huaja, se në Beograd jetojnë prej 80 deri 100 mijë shqiptarë. Slobodan Milosheviq në Konferencën për Jugosllavinë në Hagë më 18 tetor të vitit 1991 ka thënë se "në Beograd i kemi 80 mijë shqiptarë. Me siguri asnjëherë nuk keni dëgjuar se ndonjëri prej tyre ka pa-

sur ndonjë problem. Ata i kanë dyqanet e vogla, ata janë punëtorë ose profesorë të universitetit". Në "Nedelni telegraf" të Beogradit, më 2 qershor të vitit 1999, domethënë në flakën e luftës, gazetari Marko Lopushina fjalë për fjalë ka thënë se në Beograd "jetojnë afro 80.000 shqiptarë" duke shtuar se në mesin e tyre "janë rreth dhjetë mijë shqiptarë" - pronarë të ndërmarrjeve dhe zejeve private". Pastaj ka bërë pyetje "a do të bëhet Beogradi viktimë e terrorizmit shqiptar". Në gjykimin në Gjykatën e Hagës, më 19 shkurt të vitit 2002, Slobodan Milosheviqi e ka pyetur dëshmitarin, funksionarin e dikurshëm Mahmut Bakallin, "a e dini se në Beograd jetojnë 70 mijë shqiptarë? Dhe a mos dini se është diskriminuar ndonjëri prej tyre, kurse unë po ju them se në rr. Bulevardi i Revolucionit, nëpër të cilën me siguri keni shëtitiur, mund të shihni shumë dyqane me emrat e shqiptarëve..."(?!).

**Si e përjetuan kohën e luftës shqiptarët në Beograd në vitin 1999?**

Shqiptarët në Beograd përpos problemeve të cilat i kanë përjetuar edhe më herët (mosbesimi, ofendimet, urrejtjet ndaj tyre). Korriku dhe gushti i vitit 1999 ishin muajt më të vështirë për shqiptarët në Beograd. Disa prej tyre u sulmuan fizikisht, kishte edhe ofendime të rënda. Shumë dyqaneve të shqiptarëve ua thyen xhamat. Një grup i vogël i studentëve shqiptarë të Universitetit të Beogradit në maj të vitit 1999 u burgos me akuzë se ka përgatitur akte terroriste. Gjatë seancës kryesore të të akuzuarit në mënyrë të hollësishme e përshkruan torturën që përjetuan gjatë paraburgimit nga ana e policisë, ku siç thanë ata me forcë kanë qenë të detyruar ta pranojnë kryerjen e veprave penale me të cilat janë rënduar. Pas disa muajsh shumica e tyre janë liruar si të pafajshëm.
Me ardhjen e refugjatëve serbë nga Kosova jeta e shqiptarëve u bë edhe më e vështirë. Atëherë një numër i madh i tyre vendosi të shpërngulet nga Beogradi nga frika për të ardhmen. Për një kohë të shkurtër janë larguar rreth 300 familje, përkatësisht rreth 1.500 deri 2000 shqiptarë. Gjatë kohës së luftës kur disa shqiptarë u larguan nga Beogradi banesat e tyre i zunë refugjatët serbë nga Kosova, me justifikim se ne na kanë përndjekur shqiptarët, prandaj ne kemi të drejtë të veprojmë kështu thoshin ata. Me saktësi nuk mund të thuhet sesa është numri i atyre që ua kanë zënë banesat. Në mesin e tyre ishte edhe banesa e Xhavit Shabanit, pensionist i Sigurimti Shtetëror të Serbisë, i cili vite me radhë kishte për detyrë që të kontrollojë se çka bëjnë dhe si veprojnë shqiptarët në Beograd, pastaj banesa e gazetarit të njohur Bahri Canit, të cilit banesa iu kthye pas tri vitesh. Banesën ia kanë zënë edhe aktorit Enver Petrovcit, të cilën ia ka ndarë qyteti i Beogradit, nga e cila më vonë ka hequr dorë. Pushteti fare nuk u ndi-

hmoi shqiptarëve në këto raste. Kur këta kërkonin ndihmë, policia u thoshte duhet t'ia paraqitni ankesën gjykatës.

**Çfarë kanë punuar shqiptarët në Beograd?**

Në fillim të shek. XX në Beograd, jetonin afro njëqind shqiptarë, shumica prej atyre kishin ardhur për bukë goje. Sidomos binin në sy salepçinjtë dhe bozaxhinjtë, të cilët ishin të veshur me rroba kombëtare shqiptare. Në kokë e mbanin plisin të mbështjellur me shall. Në rrugë gjithashtu mund të shiheshin, sipas Aleksandër Derokut, 'grupet me nga dy-tre turq', siç i quanin atëherë, në rroba të veta nga shajaku i bardhë, me sharra dhe me kambalecat në krah. Ata sharronin dru ahu 'në katër prerje, pesë copa' ose 'në tri prerje, katër copa', ashtu siç merreshin vesh". Piktorja Nadezhda Petroviq në vitin 1905 e pikturoi "Sharraxhiun". Rreth brezit kishin armë, kurse në këmbë kallce të bardha shqiptare. Gazeta "Radniçke novine" e Beogradit në vitin 1913, shkroi: "Ne në Beograd shqiptarët i njohim si mjaft të vyeshëm dhe punëtorë mjaft të mëdhenj, të cilët buzë lumit Sava dhe Danub i ngarkojnë dhe shkarkojnë barrët, ata janë druprerës, bozaxhinj, salepçinj etj. dhe ende nuk ekziston asnjë beogradas i cili është ankuar në përctacinë e tyre". Gjithashtu është interesant se çka shkruan deputeti italian, Aleksandër Giçoli, i cili në ditarin e vet të 25 prillit të vitit 1905, e shënoi: "... në Beograd, ku në fakt nuk ka klasa të caktuara shoqërore, ku ende nuk janë krijuar fabrikat as që ka ndonjë lloj industrie, punojnë vetëm disa qindra shqiptarë dhe boshnjakë...." Në atë kohë në Beograd u shkollua edhe një numër i vogël i shqiptarëve. Midis tyre ishte edhe Nikollë Ivanaj, bashkë me dy anëtarët e familjes së vet, Martin dhe Mirash Dodë Ivanajn, të cilët merreshin me poezi në gjuhën serbe. Ata i botuan vjershat në vitin 1906-1911 në disa revista dhe gazeta të Beogradit.

Shumica e shqiptarëve vinin në Beograd kohë pas kohe për të fituar mjete për jetesë. Gazeta "Politika", më 2 prill të vitit 1939, e botoi artikullin me titull "Shqiptarët - kurbetçinj të cilët u shesin dru me kredi beogradasve". Në të thuhet se "sikur të mos kishte dru njeriu do të detyrohej të mendonte se çka do të ndodhë me shqiptarët, e çka pastaj me Beogradin e varfër sikur të mos kishte shqiptarë". Beogradasit nga shqiptarët kanë blerë dru për t'u ngrohur gjatë tërë muajit, kurse e kanë paguar në fillim të muajit tjetër. "Nëse rastësisht lihet anash ndonjë muaj, pagesa vazhdohet deri në verë". Në këtë artikull zhvillohet biseda me kurbetçiun, Xhabirin, kryetarin e bursës së kurbetçinjve. Në Beograd ka ardhur nga rrethi i Gostivarit dhe Tetovës. Në atë kohë shqiptarët kryesisht ishin të veshur me kostumin karakteristik të shqiptarëve, dhe me plis të bardhë në

kokë. Në fotografinë e njohur të demostratës së mbajtur më 27 mars të vitit 1941, shihen dy shqiptarë demonstrues që mbajnë flamurin. Mirëpo, më vonë kur kjo fotografi është botuar në gazeta ose në libra, zakonisht ata dy shqiptarë janë hequr me qëllim që ata të mos shihen fare.

Pas Luftës së Dytë Botërore, në mesin e zejtarëve dhe tregtarëve në Beograd kanë qenë disa shqiptarë. Si tregtar dhe njeri i kamur sidomos ka qenë i njohur Hajrullah Hajrullahoviq (Hajrullahu), pronar i dyqanit të qilimave persian, në qendër të Beogradit. Vëmendjen e beogradasve e ka tërhequr sidomos automobili i tij i madh i bardhë "hispano-suis", të cilin e ka drejtuar një arab me uniformë. Ka rënë në sy edhe bashkëshortja e tij joshëse, hungarezja e re, të cilën e ka sjellë nga Vjena, por me të cilën nuk ishte gjatë në martesë. Bashkëshortja e mëparshme ishte turke nga Istambulli, ndërsa e treta nga familja Mahmutbegoviq, familje e njohur e bejlerëve të Pejës me të cilën është martuar në Tiranë, ku mbreti Zogu ia ka besuar kujdesin për doganat, në shenjë mirënjohjeje për ndihmën të cilën ia ka ofruar Hajrullahu derisa ai ishte në egzil në Beograd. (Kushëriri i tij Imer Dauti, ishte oficer i ish-Armatës Popullore të Jugosllavisë dhe historian ushtarak, i cili ka jetuar në Beograd). Në qendër, te tregu i gjelbërt "Zeleni Venac" e kishte "kuzhinën myslimane" Jahja Elmazoviq (Elmazi), në të cilën shpesh ktheheshin deputetët myslimanë të Kuvendit Popullor të Mbretërisë. Ky në Beograd erdhi në vitin 1913, kurse dyqane pati edhe në disa qytete. Djali i tij Zekirija Elmazi, i cili pas Luftës së Dytë Botërore ishte internist në Entin për sëmundje urgjente interne dhe cerebralo-vaskulare në rrugën Nemanjina. Bislim Salihu ishte pronar i ëmbëltores "Sllavija", poashtu në qendër të Beogradit.

Pas Luftës së Dytë Botërore poashtu shumica e shqiptarëve në Beograd ishin punëtorë fizikë, sharraxhinj, pastrues të rrugëve, por me kohë gjithnjë e më shumë kanë punuar në ndërtimtari, sidomos gjatë viteve 70-ta dhe të 80-ta. Një numër i tyre në atë kohë kanë marrë banesa. Sipas të dhënave të Dhomës Ekonomike të Beogradit në territorin e këtij qyteti prej 7.632 dyqaneve private afro 3% ishin në pronë të shqiptarëve. Më së shumti kishte pastiçeri (afër dy të tretat në këtë degë), pastaj bukëpjekës (pak më shumë se një e pesta), në mesin e tyre ishte edhe Elez Nuredini, i quajtur "mbretri i byrekut", të cilit në vitin 1983 iu mor leja për punë (dyqani i tij gjendej te stacioni hekurudhor i Beogradit). Prej 570 kafeneve dhe restoranteve njëzet pronarë ishin të kombësisë shqiptare, tre shqiptarë i kishin ofiqinat për riparimin e automjeteve, disa argjentarë i kanë edhe sot dyqanet në qendër të qytetit (Angjel Mjeda dhe Kolë Çivlaku (dy dyqane), Gjergj Shkreli, Sokol Zeka, deri vonë edhe Lalush Lalevski, dhëndri i Anton Çetës) dhe Zef Paluci, i cili në kohën e bombardimit ka ikur nga Beogradi sepse

ka qenë i dyshur se i takon një grupi të fshehtë bashkë me studentët e arrestuar shqiptarë.
Në Jugosllavinë socialiste jeta për shqiptarët në Beograd ishte shumë më e mirë. Në pikëpamje të punësimit dhe të marrjes së banesave në një masë të madhe ishin të barabartë me qytetarët tjerë. Në fakt, në shumë organe federale dhe republikane janë punësuar sepse këtë e kërkonte urdhri i "çelësit" politik. Në shërbimet e përkthimeve në kuvendin federal dhe republikan ka punuar një numër i konsiderueshëm i përkthyesve. Në sekretariatin e Punëve të Brendshme të Beogradit kanë qenë rreth 30 policë të kombësisë shqiptare, si edhe dy-tre inspektorë. Nuk ka qenë gjë e pazakonshme që në shumë ndërmarrje të haset nga ndonjë shqiptar i cili e ka ushtruar ndonjë punë të kualifikimit të lartë. Kjo kështu ka vazhduar deri sa e ka marrë pushtetin Millosheviqi.



**Beogradi shpesh ishte vendstrehim për emigrantët shqiptarë**

Beogradi u bë vend ku gjatë disa vlimeve politike në Shqipëri për një kohë të shkurtër gjetën strehim disa intelektualë dhe politikanë shqiptarë. Kur në shtator të vitit 1923, Zogu u rrëzua me ndihmën e liberalëve dhe nacionalistëve, të udhëhequr nga peshkopi ortodoks Fan Noli, ai me dhëndrin e vet Ceno beun Kryeziun (Crnoglaviqin) dhe afro 500 përkrahës erdhën në Jugosllavi. Disa muaj Zogu jetoi në Beograd, në hotelin "Bristol". Në fund të vitit të ardhshëm, me ndihmën e Beogradit arriti që me fisin dhe përkrahësit e vet të bëjë përmbysjen në Shqipëri. Pasi e ka rimarrë pushtetin Zogu, një numër i kundërshtarëve të tij u arratisën në Beograd. Në mesin e tyre ishte edhe prifti katolik dhe shkrimtari Lazër Shantoja i cili e shkroi në vitin 1925 tregimin "Fëmijët shqiptarë në lulishte të hueja..." (është botuar më 1928) . Në këtë tregim përshkruhen dy familje shqiptare, të cilat një ditë të bukur pranverore shëtisnin me fëmijët e tyre në Kalemegdan dhe bisedonin lidhur me jetën e tyre në Evropë. Duke e qarë fatin e fëmijëve të vet, njëri prej tyre thotë: "I mjeri fëmí! Ka pá gjith at botë e nuk njeh enè vendin e vet. Rrinte në kafe Moskva të Belgradit në prêhën të general Vešoviçit, e nuk mund të rrije në prêhën të gjyshit e të gjyshes së vet." (Gjenerali Radomir Veshoviq ishte dikur ministër i Malit të Zi dhe idhtarë i mbretit Nikolla, të cilin mbreti Aleksandër e amnistoi.)
Pas Luftës së Dytë Botërore emigranti më i njohur në Beograd ishte gjenerali Panajot Plaku nga Shqipëria, i cili u arratis në Jugosllavi në vitin 1957. Ai ka shpresuar se Bashkimi Sovjetik do të ndërhyjë që të mposhtet pushteti stalinist në Shqipëri. Kur pas ndërprerjes së marrëdhënieve të Shqipërisë me Bashkimin Sovjetik Jugosllavia rrënjësisht e ndryshoi qëndrimin ndaj emigrantëve

shqiptarë, ai është dëshpëruar thellë. Vdiq në vitin 1966 në Beograd plotësisht i zhgënjyer me pozitën e vet. Varrimi është bërë me nderime të larta ushtarake në Beograd, kurse arkivoli i tij ka qenë i mbuluar me flamur të kuq të proletariatit.

### Në fillim të shekullit XX në Beograd u botuan dy gazeta me shkrimet në gjuhën shqipe

Në dhjetor të vitit 1900, në Beograd, filloi të botohet gazeta dyjavore "Bratimstvo" (Vëllazërimi) emërtimi i së cilës ishte i shkruar edhe në gjuhën shqipe me shkrimin cirilik. Pronar i gazetës ishte Aleksa Bogosavleviq - Berisha ishte me origjinë nga vëllazëria Berisha. Gjer sa ai ka qenë pronar, gjatë vitit të parë të botimit të kësaj gazete u botuan artikuj edhe në gjuhën shqipe (me shkrim cirilik). Prej vitit 1902 deri 1906 është botuar edhe gazeta "Albania" në gjuhën serbe me alfabetin cirilik dhe në gjuhën shqipe në alfabetin latin, në dialektin gegë). Kohë pas kohe është shkruar edhe në gjuhën frënge, rumune dhe italiane. Në kopertinë shkruante në gjuhën shqipe "Shipja e shkiptarëvet" (Shqipëria shqiptarëve). Gazeta përpiqej për pajtimin e serbëve dhe shqiptarëve dhe gjithsej u shtyp në 44 numra. Pronari i saj ka qenë Jashar Erebara. Redaksia e kësaj gazete në atë kohë ishte si qendër kulturore e shqiptarëve të Beogradit. Në numrin 30, prej 7 marsit të vitit 1904, lexuesit u njohtuan: "Në redaksi gjenden punimet origjinale, letrare, historike dhe poetike të bashkëvendasve tanë. Gjenden përkthimet nga greqishtja në gjuhën latine dhe nga gjuhët tjera në gjuhën tonë amtare, si edhe librat prej klasës I të shkollës fillore deri në klasën e IV, të gjimnazit si edhe Kurani. Shumica janë shkruar edhe me shkrimin cirilik. Nëse dikujt i nevojitet diçka le të vijë në redaksi, rruga Knez Milosh nr. 23 ose le të drejtohet me letër, kartolinë, dhe redaksia do t'ia dërgojë.

### Beogradi dikur ishte qendër e albanologjisë

Shkencëtari i parë i cili seriozisht filloi ta studiojë gjuhën shqipe midis serbëve ishte Henrik Bariqi, katolik i Raguzës, i cili studioi në Gracë dhe në Vjenë. Në vitin shkollor 1920/1921, në kuadër të seminarit nga Gramatika krahasuese e gjuhëve indoevropiane, e përfshiu edhe Historinë e gramatikës së gjuhës shqipe. Ky konsiderohet si fillim i albanologjisë në Universitetin e Beogradit. Shumë shpejt doli revista Arhiv za arbanasku starinu, jezik i etnologijiu (Arkivi për vjetërsinë, gjuhën dhe etnologjinë) (1923-1926), e para e këtij lloji në botë, pronar i së cilës u bë profesori i universitetit, etnologu i famshëm Tihomir

R. Gjorgjeviq. Revista shumë shpejt e tërhoqi vëmendjen e opinionit shkencor botëror dhe u bë prestigjioze. Për këtë revistë punoi një numër i madh i shkencëtarëve të njohur të vendit dhe të huaj.

**Prej kur studiohet gjuha dhe letërsia shqipe në Universitetin e Beogradit?**

Këshilli i Fakultetit Filozofik në Universitetin e Beogradit, më 31 maj të vitit 1925 e ka marrë vendimin të themelohet Seminari për "filologjinë shqipe", i cili i është besuar Henrik Bariqit. Për lektor me honorar për gjuhën dhe letërsinë shqipe është zgjedhur Xhevat Korça, në vitin 1925, emigrant i Shqipërisë, ish-drejtor i gjimnazit në Shkodër. Ai gjatë vitit shkollor 1927/28 e ka mbajtur "Kursin e gjuhës shqipe për fillestarë", pas së cilit është larguar nga Beogradi. Si lektor - vullnetar, për shkak të mungesës së mjeteve, është zgjedhur Vojisllav Dançetoviq në vitin 1935, serb i Kosovës, i lindur në Vushtrri, i cili dinte të fliste shqip mirë. (Dançetoviq, po atë vit e ka mbaruar romanistikën në Zagreb). Në vitin 1937 ky seminar është suprimuar, gjatë kohës së afrimit të Shqipërisë dhe Italisë. Në këtë fakultet, seminari për gjuhën shqipe e ka rifilluar punën në vitin shkollor 1948/49, dhe për ligjërues është zgjedhur Vojisllav Dançetoviq. Në kohën e përkeqësimit të marrëdhënieve ndërshtetërore midis Jugosllavisë dhe Shqipërisë në vitin 1949 dy muaj është suprimuar. Pas kësaj e ka vazhduar punën normalisht. Për asistentë janë zgjedhur Anton Çetta dhe Idriz Ajeti në vitin 1950, të cilët poashtu e kanë kryer romanistikën në Universitetin e Beogradit. Më vonë të dyjë janë bërë shkencëtarë prestigjiozë. Në vitet e 60-ta, Seminari për Albanologji në Fakultetin Filologjik të Beogradit e ka vazhduar punën si Degë e veçantë e gjuhës dhe letërsisë shqipe, të cilin e ka udhëhequr dr. Vojisllav Dançetoviq, dhe pas vdekjes së tij dr. Halit Tërnavci dhe një kohe si lektore, dhe pastaj si docente dr. Gjystina Shushka. Për nevojat e mësimit janë angazhuar në vitet 80-ta profesorët e Universitetit të Kosovës, dr. Latif Mulaku (për gjuhë shqipe) dhe dr. Latif Berisha (për letërsinë shqipe), mirëpo kjo praktikë është ndërprerë në vitin 1990 për shkaqe politike, për çka kjo katedër ka pësuar dëme të mëdha. Këto studime i kanë kryer një numër i madh i intelektualëve të Kosovës, profesorë, shkencëtarë, shkrimtarë, kryeredaktorë të gazetave, ndër të cilët janë edhe dr. Gani Luboteni, dr. Latif Mulaku, dr. Latif Berisha, Fahredin Gunga, Enver Gjergjeku etj. Nga kjo katedër kanë dalë magjistrat e parë nga fusha e filologjisë në Kosovë, Mehdi Bardhi (1958) me temën "Disa veçori në vokalizmin e së folmes së Hasit" dhe Hilmi Agani (1958) me temën "Krijimtaria lirike e Naim Frashërit".

**Një kohë Beogradi ishte qendër e studimeve për shqiptarët e Kosovës**

Para Luftës së Dytë Botërore një numër i konsiderueshëm i shqiptarëve të Kosovës studiuan në Beograd. Në Gjimnazin e parë të meshkujve maturoi Mehmed Barjaktereviq (Meto Bajraktari), i cili më parë për shkak të propagimit të komunizmit, u largua nga Medresa e Madhe në Shkup (e quajtur "Medresa e Kuqe"), pastaj u përjashtua nga gjimnazi në Prishtinë, u refuzua nga gjimnazi në Vranjë dhe u ndoq nga gjimnazi në Pejë. Në Universitetitn e Beogradit drejtësinë e studiuan Zejnel Ajdinoviq (Hajdini), Mehmed Barjaktareviq (Meto Bajraktari), Ramiz Sadikoviq (Sadiku), që të tre e kanë humbur jetën si partizanë në Luftën e Dytë Botërore dhe janë shpallur heronj të popullit, Rashiq Dedoviq (Deda), gjithashtu e humbi jetën si partizan, Aziz Sulejmanoviq, luftoi si partizan, Esad Imeroviq (Imeri), Kurtesh Agusheviq (Agushi), Shaip Mustafoviq (Mustafa), njëherë anëtar i PKJ, kurse gjatë Luftës së Dytë Botërore kolaboracionist gjerman, veterinën Esad Mekuloviq (Mekuli), i cili 1933-36, i botoi vjershat shoqërore në revistat përparimtare të atëhershme, agronominë Qamil Ibrahimoviq (Ibrahimi), romanistikën Ferid Peroli, teknikën Hivzi Sulejmanoviq (Sylejmani), pas luftës shkrimtar i njohur, dhe Veli Dediq (Dedi), nga Medvegja në Serbi, i cili më pas në Itali e ka kryer akademinë ushtarake, pas së cilës ka marrë pjesë në Luftën e Spanjës, ku në vitin 1938 është dekoruar me çmimin e lartë "No pasaran", e pastaj është bërë hero si komandant i forcave antifashiste në Marsej, etj.

Pas Luftës së Dytë Botërore Beogradi një kohë ishte qendër ku studionin shumë shqiptarë të Kosovës. Doktorët e parë të shkencave nga radhët e shqiptarëve të Kosovës dolën nga Universiteti i Beogradit. Idriz Ajeti, disertacionin e mbrojti në vitin 1958 në Fakultetin Filozofik nga lëmi i shkencave filologjike. Në Fakultetin e Shkencave Natyrore, në vitin 1959, në mënyrë madhështore e ka mbrojtur tezën e doktoraturës Dervish Rozhaja nga lëmi i shkencave biologjike, dhe atëherë ishte doktori më i ri i shkencave në Jugosllavi, po këtë vit në lëmin e veterinës doktoroi Esat Mekuli. Hasan Kaleshi në vitin 1960, në Fakultetin Filozofik e mbrojti tezën e doktoraturës. Mehdi Bardhi dhe Hilmi Agani në vitin 1958 ishin të parët që magjistruan në Fakultetin Filozofik në lëmin e albanologjisë. Ali Hadri 1960 në fushën e historisë, poeti Enver Gjergjeku në vitin 1961 në albanologji, që të gjithë këta më vonë u bënë profesorë të njohur në Universitetin e Prishtinës. Deri në vitin 1989 në Beograd doktoruan afro 100 shqiptarë të Kosovës. Në këtë qytet si shkencëtar filloi të formohet edhe Martin Camaj, emigrant nga Shqipëria, poet lirik, i cili diplomoi gjuhën sllave në Fakultetin Filozofik, por si i papërshtatshëm politikisht, ai në vitin 1957 u

detyrua të largohet nga Jugosllavia. Në vitet 50-ta Instituti Etnografik i Akademisë Serbe të Shkencave i angazhoi si bashkëpunëtorë, Mark Krasniqin dhe Kadri Halimin, të cilët në revistat shkencore i botuan disa artikuj me rëndësi për etnologjinë. Akademinë e Arteve Figurative e mbaruan Musli Muliqi, Gjelosh Gjokaj, Ëngjëll Berisha, Bedri Emra, Tahir Emra, Hysni Krasniqi, Sylejman Cara, artet aplikative Matej Rodiqi, Rexhep Ferri dhe Shyqri Nimani, Akademinë e Muzikës Krist Lekaj, Selim Balata, Mark dhe Gjergj Kaçinari, Bajar Berisha, Fahri Beqiri, Bahri Çela, Selim Kabashi etj., kurse Akademinë e teatrit dhe të filmit, aktorët Bekim Fehmiu, Faruk Begolli, Enver Petrovci, Xhevdet Qorraj, regjistorët Isa Qosja, Selami Taraku, Emin Halili, Artan Skender, dramaturgjinë Ekrem Kryeziu, Petrit Imami, montazhin Mustafë Presheva, i cili me sukses e ka filluar karrierën në Beograd dhe pastaj e ka vazhduar në Turqi.

**Martesa të përziera midis shqiptarëve dhe serbëve**

Në Beograd një numër studentësh shqiptarë kanë lidhur martesë me serbe, Anton Çetta (i biri Lazari, jeton në Beograd), Mark Krasniqi (e bija Drita, jeton në Beograd), Hasan Kaleshi (dy djem, Erolin dhe Damirin), Hilmi Thaçi (e bija Valbona), aktorët Bekim Fehmiu (dy djem, Uliksi dhe Hedoni, jetojnë në SHBA) dhe Faruk Begolli, piktori Matej Rodiqi (i biri Kola), Adem Bllaca, ndihmësdrejtor i Bibliotekës Popullore të Beogradit (në fund të viteve të 70-ta ka kaluar në Prishtinë), etj. Motra e historianit Dimitrije Bogdanoviqit, autorit të "Librit për Kosovën", ka qenë e martuar për Martin Camajn, emigrant nga Shqipëria, shkrimtar, i cili e ka studiuar sllavistikën në Beograd dhe me të cilin ka emigruar në Itali në vitin 1956, sepse është urdhruar që ta braktisë Jugosllavinë. (Kanë jetuar në Mynih, ku ka qenë profesor i gjuhës shqipe në universitetin e atjeshëm. E kanë prishur martesën në fund të viteve të shtatëdhjeta).
Diplomati Elhami Nimani është martuar me Sonjën, të bijën e mitropolitit të Sremit dhe Karlovcit Rajiqin, e cila ka shkuar në Kosovë në vitin 1945 me divizionin e 46-të LNÇ, në repartin e Agitropit. Disa politikanë shqiptarë, të cilët kanë jetuar në Beograd, janë martuar me serbet e Kosovës në mesin e tyre janë Ali Shukria me Dushankën, (i kanë dy djem Zeqirin dhe Luanin), Sinan Hasani me Stanën (dy fëmijë Ilirin dhe Dijanën), Kol Shiroka (Lekën dhe Jugosllavën), Alush Gashi me Lejlën (tre djem Agimin, Skenderin dhe Fatmirin), diplomati Mesud Besniku me Momirën (vajzën Meritën, e cila ka vdekur herët), Halil Fejzullahu me Danicën, (vajzën Kaqushën, ka qenë punëtore e njohur politike, si dhe djemtë Korçaginin, i cili e ka humbur jetën në fatkeqësi komunikacioni, dhe Petritin hendbollist në ekipin e "Crvena zvezdës" së Beogradit. etj. Një numër

shumë i vogël i martesave është bërë midis shqiptareve dhe serbëve. Një nga rastet e rralla është midis Eleonorës, e bija e politikanit Mehmet Hoxhës dhe Boshko Jovanoviqit ( i kanë dy djem).

**Shqiptarët e dalluar, të cilët ishin banorë të Beogradit**

Në mesin e shqiptarëve që jetuan dhe që jetojnë dallohen Mehmet Hoxha, Ismet Shaqiri, Alush Gashi (mbesa e tij Antigona Andonov është gazetare e njohur në RTV B92), Ali Shukria, Sinan Hasani, Kol Shiroka, Hadije dhe Murat Morina (djemtë e tyre Edmondi dhe Petriti janë ekspertë për kompjuterë, tani jetojnë në botën e jashtme), Sokol Nimani, drejtor i Fondit për Rezerva, me bashkëshorten Antigonën, përkthyese dhe spikere (ata me fëmijët, Akilin dhe Zanën u shpërngulen në Kanada kur filluan luftërat në ish-Jugosllavi), ambasadorët Elhami Nimani, Rexhep Xhiha, Xhavit Emini, Gjon Shiroka, Mesud Besniku, Kol Shkreli, (Elhami Nimani pas një ngjarjeje tronditëse, u sulmua fizikisht, vdiq më 1998, në varrimin e të cilit në Beograd u grumbulluan shumë miq për t'ia dhënë lamtumirën e fundit), përkthyesi dhe shkrimtari Sitki Imami, gazetarët Hilmi Thaçi, korrespondent i "Rilindjes" dhe Masar Murtezai, redaktor i emisioneve në gjuhën shqipe të TV Beogradit (68-74), më vonë shef i kabinetit të Fadil Hoxhës dhe Sinan Hasanit, eprorët ushtarakë të lartë Xhemail Bajraktari, i cili bëri vetëvrasje, dhe Imer Dauti, i cili ishte disa vite komisar i Spitalit Ushtarak të Beogradit, e pastaj punoi si historian në Institutin Ushtarak për Histori, doktorët Beqir Saitoviq, kirurg në Spitalin e Traumatologjisë dhe Ortopedisë (vdiq në vitin 1976), dhe Zekeria Elmazi, internist në Entin për sëmundje interne dhe cerebralo-vaskulare, Albert Dushi, drejtor i "Filmske novostit" (Kinoditarit), Sherif Dunica, profesor në Fakultetin e Ndërtimtarisë, Ismet Gjoshi, zbutës i njohur i qenëve dhe autor i librit "Zbutja dhe zbukurimi i qenëve", i cili u ribuotua disa herë, Shefik Kryeziu, pilot i aviacionit ushtarak, i cili u pushua nga puna më 1993, tani biznesmen i suksesshëm, Ilaz Lushta, përfaqësues i metalurgjisë çeke në Beograd, ekspert i dikurshën në Minierën e Trepës dhe përfaqësues i saj në Çekosllovaki, avokati Hysni Bytyqi i cili në Beograd ka ardhur në vitin 1963 ku gjatë punës e ka mbaruar shkollën fillore dhe të mesme, dhe ka diplomuar në Fakultetin e Drejtësisë në Beograd, kurse ka doktoruar të drejtën në Tiranë (këtë në vitin 2002 në banesën e vet bashkë me bashkëshorten e kanë sulmuar disa persona të panjohur, për çka ka shkuar për shërim në Londër ku ka vazhduar të jetojë), Ali Taraku, kapiten i ekipit përfaqësues të volejbollit jugosllav dhe trajner i ekipit të femrave "Radniçki" të Beogradit (vdiq në vitin 1980), Petrit Fejzullahu, hendbollist i shkëlqyer në klubin e "Crvena zvezdës" edhe në ekipin

përfaqësues të Jugosllavisë, Fahri Musliu, gazetar i cili një kohë ishte korrespodent i "Rilindjes", pastaj i "Bujkut", i të përditshmes "Zëri" të Prishtinës, por në të njëjtën kohë dhe i "Zërit të Amerikës", piktorët Matej Rodiqi dhe Isak Asllani, xhirues televiziv Fatmir Nushi, i cili është mjeshtër i spoteve muzikore, Petrit Imami, profesor i skenarit për film në Fakultetin e Arteve Dramatike në Beograd i cili në vitin 2000 e botoi librin "Serbët dhe shqiptarët ndër shekuj" (Samoidat B92), ku i trajtoi marrëdhëniet politike dhe kulturore midis këtyre popujve, aktorët Bekim Fehmiu, Faruk Begolli dhe Enver Petrovci, të cilët arritën karrierë artistike shumë të suksesshme në Beograd.

**Cilët shqiptarë ishin më të njohur në Beograd?**

Padyshim më i njohuri është aktori i famshëm i filmit Bekim Fehmiu. Me rastin e vizitës Beogradit qysh në vitin 1962, shkrimtari i njohur francez, Zhan Pol Sartër e vërejti talentin e Bekimit në shfaqjen e dramës së tij "Pengjet nga Altona" edhe pse ai pati një rol shumë të vogël, i cili zgjati vetëm disa minuta. Famën botërore e arriti në filmin jugosllav "Mbledhësit e puplave" i cili në vitin 1967 ka bërë bujë në festivalin e filmit në Kanë. Në Beograd e botoi pjesën e parë të memoareve të veta "Shkëlqimi dhe tmerri", ku në mënyrë tërheqëse e përshkruan fëmijërinë e vet në Prizren. Gjatë viteve të 80-ta një nga këngëtaret më të popullarizuara të pop-muzikës ishte Zana Nimani. Edhe pse nuk jeton më në Beograd këngët e saj edhe sot e kësaj dite dëgjohen me të madhe.

**A ka pasur shoqata të shqiptarëve në Beograd?**

Menjëherë pas Luftës së Dytë Botërore është formuar një shoqatë e shqiptarëve e cila ka vepruar një kohë shumë të shkurtër. Nga mesi i nëntorit të vitit 1957 në Universitetin e Beogradit u themelua Shoqata letrare "Përpjekja", të cilën e përbënin studentët shqiptarë të cilët kishin ardhur për të studiuar. Ajo së shpejti u bë shoqatë letrare-muzikore dhe gjatë ekzistimit të saj zhvilloi aktivitete mjaft të begatshme. Iu ndalua puna në vitin 1984. Në maj të vitit 1990 një grup i shqiptarëve biseduan për mundësinë e formimit të një shoqate të shqiptarëve, ku nismëtarë ishin korrespodenti i atëhershëm i "Rilindjes" Fahri Musliu dhe Hysni Bytyqi, avokat në Beograd, por shpejt u pa se një gjë e tillë në atë kohë ishte e pamundur. Ajo shoqatë është dashur të quhet "Nënë Tereza".

**Disa rrugë në Beograd, i morën emrat sipas shqiptarëve**

Skender-begova ulica (Rruga e Skënderbeut) gjendet në pjesën e vjetër të Beogradit, në Dorqol, dhe quhet sipas heroit më të madh të kombit shqiptar, Gjergj Kastriot Skënderbeut që nga viti 1896. Një nga rrugët më të vjetra në qendër të Beogradit "Makedonska ulica", prej vitit 1872 deri 1896 është quajtur "Kastriotova ulica" (Rruga e Kastriotit), në kohën kur është menduar se ai ka qenë me origjinë serbe.
Ulica Majke Angeline (Rruga e Nënës Angjelinë) e mban emrin e bijës së Arianitit e cila është e martuar në Shkodër më 1460 për princin serb Stefanin e Verbër. Ai ishte i biri i Gjurgj Brankoviqit nga Smedereva, të cilit për dënim i ka nxjerrë sytë në vitin 1441 dhëndri i tij Sulltan Murati II. Angjelina u është përkushtuar të varfërve dhe të sëmurëve, për çka në Srem e kanë quajtur "Nënë Angjelina". Në shenjë përkujtese për të, Kisha Ortodokse Serbe e kremton 12 gushtin si Ditë të Shën Angjelinës. Në fillim të shek. XVII kulti i saj është përhapur edhe në Rusi. Prej vitit 1940 në Beograd një rrugë në komunën Zvezdara quhet sipas saj.
Kondina ulica (Rruga e Kondës) quhet sipas një shqiptari ortodoks nga Shqipëria Jugore, i cili ka treguar trimëri të madhe në vitin 1806 kur Beogradi është çliruar nga turqit. Kjo rrugë në qendër të Beogradit e mban emrin e tij prej vitit 1872.
Esad-pašina ulica (Rruga e Esad Pashës) është emërtuar me emrin e këtij shqiptari në shenjë mirënjohjeje, pasi i ka ndihmuar ushtrisë serbëve gjatë tërheqjes përmes Shqipërisë. Gjenerali serb, Dragutin Milutinoviq ka thënë: "Sikur të mos e kishim pasur Esadin si mik, ne do të kalonim edhe më keq në vitin 1915 me rastin e tërheqjes". Pikërisht për shkak të kësaj një rrugë në komunën e Vozhdovcit e mban emrin e tij prej viti 1935.
Ulica Sadika Ramiza (Rruga e Ramiz Sadikut) e ka marrë emrin sipas këtij revolucionari dhe komunisti nga Kosova, hero i popullit në Luftën e Dytë Botërore. Rruga gjendet në Beogradin e Ri, afër bregut të lumit Sava, në lagjen e dikurshme të punëtorëve, sot jo larg hoteleve më luksoze në Beograd "Hajatit" dhe "Interkontinentalit".
Skadarska ulica (Rruga e Shkodrës) konsiderohet si një nga rrugët më atraktive në Beograd, në të cilën gjenden disa kafene të vjetra shumë të vizituara, dhe këtë emër e ka marrë qysh në vitin 1872. Kjo rrugë dhe pjesa e qytetit është e njohur edhe me emrin Skadarlija. Me të njëjtin emër quhet edhe një rrugë e vogël në Zemun.
Albanska ulica (Rruga e Shqipërisë) gjendet në një nga komunat më të vjetra

të Beogradit, në Palilulë. Këtë emër e ka marrë në vitin 1927, dhe e ka pasur deri në vitin 1972, kur është ndryshuar në "Ulica Albanske spomenice" (Rruga e Përkujtimores së Shqipërisë). Emrin e ka marrë sipas asaj që kanë mbajtur mend ushtarët serbë të cilët janë tërhequr në kushte shumë të rënda përmes Shqipërisë në vitin 1915. Në komunën e Zemunit, menjëherë pas Luftës së Dytë Botërore, gjithashtu, një rrugë poashtu është quajtur Albanska ulica, dhe këtë emër edhe sot e kësaj dite e mban.

Dracka ulica (Rruga e Durrësit) gjendet në pjesën e vjetër të qytetit, në Dorqol, dhe këtë emër e ka marrë në vitin 1930 sepse ai qytet në Shqipëri u ka mbetur në kujtesë të bukur ushtarëve serbë gjatë viteve 1912-1913. Lješka ulica (Rruga e Lezhës), e cila gjendet në komunën e Çukaricës, e ka marrë këtë emër në vitin 1930 për shkak të kujtimeve të cilat i kanë pasur ushtarët e Ushtrisë serbe në vitin 1912, kur më 18 nëntor e kanë çliruar këtë qytet nga turqit, dhe më 1915 kur në rrugët e ngushta të këtij qyteti, në rrugën në drejtim të Durrësit, kanë kaluar shumë ushtarë të rraskapitur serbë dhe civilë duke u tërhequr para ushtrisë austriake.

Palata Albanija (Pallati i Shqipërisë) gjendet në vendin ku para Luftës së Parë Botërore, në qendër të Beogradit, ka qenë kafeneja "Albanija", emrin të cilin pronari ia ka dhënë për nderë të ushtarëve serbë të cilët në vitin 1912-1913 kanë luftuar në Shqipëri. Është ndërtuar në vitin 1939 dhe ka qenë ndërtesa më e lartë në atë kohë në Jugosllavi, të cilën e kanë quajtur "Pallati i Shqipërisë", sipas kafenesë në fjalë, dhe me këtë emër beogradasit e quajnë edhe sot e kësaj dite,shkruan në mes tjerash gazetarja nga Beogradi Naile Mala-Imami.

# PROJEKTET SLLAVE PËR SHFAROSJEN E SHQIPTARËVE

**Isa Boletini duke puthur flamurin kombëtar, më 28 nëntor 1912 në Vlorë, kur u shpall Pavarësia e Shqipërisë**

Mirëpo, Konferenca e Ambasadorëve në Londër, më 20 dhjetor të vitit 1912, mori vendim për formimin e Shqipërisë autonome, duke i dhënë Serbisë vetëm të drejtën e daljes tregtare në detin Adriatik. Po kjo konferencë, më 20 mars të vitit 1913, vendosi që Shkodra t'i jepet Shqipërisë. Mali i Zi nuk e pranoi vendimin e fuqive të mëdha: Serbia e përkrahu qëndrimin e Malit të Zi dhe i dërgoi trupat e veta për ta forcuar rrethimin e Shkodrës. Fuqitë e mëdha (më 21 mars) vendosën të bëjnë demonstrimin detar, nga i cili u rezervua vetëm Rusia. Kryqëzorët austro-hungareze, angleze, franceze, gjermane e italiane, të tubuara afër Barit, i detyruan trupat serbe që të tërhiqen nga pozitat rreth Shkodrës.

**Bllokada e bregdetit të Malit të Zi**

Më 10 prill, fuqitë e mëdha shpallën bllokadën e bregdetit të Malit të Zi, por qeveria malazeze e vazhdoi rrethimin e Shkodrës, e cila kapitulloi më 20 prill. Mbreti Nikolla, megjithatë, u detyrua të lëshojë pe dhe, më 4 maj, me një telegram që ia dërgoi ser Eduard Greit, fatin e Shkodrës e la në duart e fuqive të mëdha. Okupimi ndërkombëtar i Shkodrës zgjati prej 5 majit 1913 deri në fillim të Luftës Botërore.

**Ndarja e sferave të interesit në Shqipëri midis Serbisë e Greqisë**

Megjithëse nën presionin e fuqive të mëdha, në radhë të parë të Austrisë, u detyrua të tërhiqej nga Adriatiku dhe nga Shqipëria Veriore, Serbia nuk e humbte shpresën.Në deklaratën që ishte shtojcë e fshehtë e Traktatit të aleancës midis Greqisë dhe Serbisë, më 19 maj të vitit 1913, u ndanë sferat e interesit midis Greqisë e Serbisë në Shqipërinë autonome sapo të formuar. Territori që gjendet në veri të grykës së lumit Seman në det, pastaj buzë këtij lumi deri në grykën e Devollit, mandej buzë Devollit deri në malin e Kamjes - hynte në sferën serbe të ndikimit. Pjesa jugore e Shqipërisë, prej kësaj vije, hynte në sferën greke të ndikimit. Në rast trazirash në Shqipëri, dy shtetet duhej të merreshin vesh për

qëndrimin që do të merrnin.Këto janë kërkesat maksimale që i kemi paraqitur në një dokument me shkrim ndaj Shqipërisë.

**Pakti i Londrës dhe Shqipëria**

Pakti i Londrës, lidhur më 16 prill te vitit 1915 midis Francës, Britanisë së Madhe, Rusisë dhe Italisë, kishte këto dispozita lidhur me Shqipërinë:Në vërejtjen e nenit 5 thuhej: Katër fuqitë aleate do t'u ndajnë tokat e Adriatikut të përmendura më poshtë Kroacisë, Serbisë e Malit të Zi (...). Në Adriatikun e poshtëm (në viset që e interesojnë Serbinë e Malin e Zi) tërë bregdetin prej kepit të Plamkes deri në lumin Dri me portet e rëndësishme Splitin, Dubrovnikun, Kotorrin, Tivarin, Ulqinin e Shëngjinin... Porti i Durrësit do t'i dorëzohet shtetit të pavarur mysliman Shqipërisë."Në nenin 6 thuhej: "Italia do t'i marrë në pronësi të plotë Vlorën, ishullin Sazan dhe, përveç këtyre, një territor mjaft të gjerë për mbrojtjen e tyre, do të thotë pjesën midis lumit Vjosa në veri e në lindje dhe në jug deri në Himarë."

**Shqipëria në Konferencën e Paqes**

Shkodra, ku u bënë krime makabre nga pushtuesit serbë dhe malazez.
Në nenin 7 thuhet: "Në qoftë se formohet një shtet i vogël autonom dhe neutral i Shqipërisë, Italia nuk do ta kundërshtojë dëshirën e Francës, të Britanisë së Madhe e të Rusisë, që viset veriore dhe jugore te Shqipërisë të ndahen midis Malit të Zi, Serbisë dhe Greqisë."
"Italia do ta fitojë të drejtën që t'i udhëheqë punët e jashtme të Shqipërisë."
Që në vitin 1915, fuqitë e mëdha, pra, e pranuan parimin e ndarjes së Shqipërisë dhe pranuan se në Shqipëri kanë interesat e veta Italia, Serbia dhe Greqia. Ndërsa dy shteteve ballkanike u jepej e drejta e korrigjimit të kufijve, Italisë i jepej Vlora dhe protektorati mbi Shqipërinë e cunguar.

**Pikëpamjet e fuqive të mëdha**

Në Konferencën e Paqes, fuqitë aleate (Franca, Britania e Madhe dhe Shtetet e Bashkuara të Amerikës), për Shqipërinë propozuan më parë, në veri dhe në lindje, ata kufij që i kanë caktuar në Konferencën e Londrës në vitin 1913; ia njohën Italisë sovranitetin e plotë mbi Vlorën dhe prapavijën e nevojshme dhe ia dhanë Italisë mandatin për administrimin e shtetit të lirë shqiptar nën kontrollin e Lidhjes se Kombeve. (Memorandumi i 9 dhjetorit të vitit 1919).

Pikëpamja jonë - (Kundër mandatit të Italisë. Për Shqipërinë e lirë. Argumentet për korrigjimin e kufirit dhe për marrjen e Shkodrës dhe të Shqipërisë Veriore).
Për përgjigjen tonë të 8 janarit të vitit 1920, ne e kundërshtuam propozimin që Italisë t'i jepej mandati mbi Shqipërinë, duke theksuar se kjo do të ishte përsëritje e rastit të Bosnjës e Hercegovinës. "Kjo zgjidhje, thuhej në përgjigjen tonë, do të krijonte në favor të Italisë kufirin ofensiv kundër shtetit tonë, i cili do të ishte i privuar nga mjetet për mbrojtje. Kjo do të ishte, njëfarë dore, përparësi ofensive, por edhe mbështetje tjetër e përsosur strategjike.

## Austria kërcënon serbo-malazezët



Ne kemi kërkuar, për shkaqe ekonomike dhe strategjike, që të bëhet korrigjimi i kufijve ndaj nesh (në rrjedhën e mesme të Drinit, në Bune dhe në lidhje me fiset e Kelmendasve dhe të Kastratëve), që i ka caktuar Konferenca e Londrës e vitit 1913. Përpos këtij korreksioni, delegacioni ynë ka deklaruar se zgjidhja më e mirë është që Shqipëria të bëhet shtet i pavarur në kufijtë e vitit 1913 dhe me administrate autonome.
Në rast se nuk do të pranohej kjo zgjidhje, ose në qoftë se pjesa jugore e Shqipërisë do t'u takonte shteteve të tjera, Delegacioni ynë do të kërkojë për ne pjesën veriore të Shqipërisë deri në Drin. "Shteti ynë ka të drejta të vjetra karshi këtyre viseve, thuhet në Memorandumin tonë. Shkodra ka qenë kryeqyteti i mbretërve serbë. Populli ynë ka derdhur lumenj gjaku për Shkodrën, sidomos në luftën e vitit 1913, e cila i kushtoi Serbisë mijëra ushtarë të saj e Malit të Zi një të tretën e ushtrisë. Për t'i plotësuar dëshirat e Fuqive të Mëdha, trupat serbe e malazeze e zbrazën në vitin 1913 Shkodrën dhe Shqipërinë Veriore. Austria duke e mobilizuar ushtrinë, u kërcënua me luftë.

## Pikëpamjet e Pashiqit

“Kur dukej si e sigurt se aleatët do ta lejonin Italinë që të përforcohej në Shqipërinë e Mesme, kryetari i Delegacionit tonë, Pashiq, në mbarim të vitit 1919, e informoi qeverinë në Beograd se kishte ardhur çasti që, të shtrënguar nga rrethanat, ta ndryshonin politikën tonë ndaj Shqipërisë. Në atë letër thuhej: "Pasi, për shkak të depërtimit të Italisë dhe të përkrahjes së saj nga ana e fuqive të mëdha, nuk mund ta kthejmë në Shqipëri gjendjen që ishte para evakuimit të ushtrisë sonë dhe në kohën e pushtetit të Esad Pashës; pasi fuqitë e mëdha po duan ta zbatojnë Marrëveshjen e Londrës dhe Shqipëria nuk do të jetë ajo

që ne e kemi kërkuar dhe aleatët do t'ia japin Italisë Vlorën me interland dhe protektoratin mbi një pjese të Shqipërisë, në këto rrethana, duhet të kërkojmë kufij të tjerë më të mirë me territoret shqiptare që do të jenë nën protektoratin e Italisë”.

**Kërko shumë – merr pak!**

"Minimumi që do ta pranojmë nga aleatët është ky: kufiri buzë Drinit të Zi deri te bashkimi me Drinin e Bardhë e prej aty buzë Drinit deri në det.""Ne duhet të kërkojmë maksimumin, në mënyrë që Italia të marrë sa më pak. Ky maksimum i pretendimeve tona do të ishte: lumi i Matit deri në burimin e tij e prej andej drejt nga lindja deri te Drini i Zi. Pra, Mati dhe Drini do të ishin kufijtë tanë me protektoratin italian." Pas mbarimit të luftës, në bazë të një vendimi ushtarak të aleatëve, trupat italiane e pushtuan tërë territorin e Shqipërisë, madje edhe atë pjesën veriore, e cila na ishte dhënë me Paktin e Londrës. Vetëm Shkodra kishte mbetur nën pushtetin e përbashkët të trupave franceze dhe italiane.

**Pakënaqësi e madhe e shqiptarëve**

Për shkak të qëndrimit armiqësor që kishte atëherë Italia ndaj shtetit të serbëve, të kroatëve e të sllovenëve, ne e konsideronim këtë pushtim ushtarak italian të Shqipërisë rrezik më të madh për ekzistencën tonë. Në tokën shqiptare u zhvillua një luftë e rreptë midis nesh dhe Italisë. Italianët atëherë e iniciuan çështjen malazeze dhe atë maqedonase, si dhe idenë e Shqipërisë së Madhe deri në Kaçanik. Ne zhvilluam kundër tyre aksione herë të fshehta, herë të hapëta, duke blerë me para parinë shqiptare dhe duke proklamuar idenë e "Shqipërisë se pavarur" dhe "Ballkani popujve ballkanikë".
Pakënaqësia e popullsisë shqiptare, për të cilën e kemi përkrahjen edhe ne, i detyroi italianët që, në fillim të vitit 1920, t'i tërhiqnin trupat e tyre nga viset e brendshme të Shqipërisë dhe të ndaleshin vetëm rreth Vlorës, prej nga, në qershor të po atij viti, u detyruan të tërhiqen dhe të lidhin me qeverinë e Tiranës një marrëveshje për evakuimin e tyre nga tërë territori shqiptar, përveç ishullit të Sazanit.

**Shqipëria para Konferencës së Ambasadorëve**

“Evakuimi nga Shqipëria u bë pra, në saje të rezistencës së organizuar të shqiptarëve, por nuk duhet harruar se Italia, në atë kohë ishte politikisht edhe ush-

tarakisht shumë e dobët. Edhe sot ka shqiptarë që mendojnë se kur të donin do të mund t'i dëbonin italianët nga Shqipëria. Ky vetëbesim është fatal për ta, sepse nuk po e shohin se Italia fashiste e sotme nuk është ajo që ishte në vitin 1920 nën qeverinë parlamentare të Nitit, të Gjolitit dhe të Faktes.Meqenëse me evakuimin e trupave italiane nga Shqipëria situata në terren ishte spastruar, Konferenca e Ambasadorëve, në nëntor të vitit 1921, mund të merrte vendim për njohjen e Shqipërisë si shtet i pavarur dhe sovran. Në vend të premtimeve të mëparshme lidhur me Vlorën dhe mandatin mbi Shqipërinë, Fuqitë e Mëdha ia njohën Italisë vetëm interesin e saj special për ruajtjen e pavarësisë shqiptare. Shqipëria u pranua edhe në Lidhjen e Kombeve, me shpresë se kjo do ta siguronte edhe më tepër pavarësinë e saj.

**"Korrigjimi" i kufijve**

"Para Konferencës së Ambasadorëve provuam kot edhe një herë që ta fitonim të drejtën e korrigjimit të kufirit në drejtim të Shkodrës dhe në drejtim të Drinit, duke theksuar për Shkodrën shkaqet historike e për Drinin shkaqet ekonomike dhe ato të komunikacionit. Eksperti francez në Konferencë, Larosh, na ngushëlloi kështu: "Qeveria mbretërore ka gabuar që, në kohen e vet, nuk e ka pranuar propozimin për ndarjen e Shqipërisë. Pashiqi qe pajtuar me këtë, por qeveria e Beogradit pati refuzuar. Që të mos i lejonim italianët në Vlorë, ne u detyruam të heqim dorë nga Shkodra dhe nga kufijtë deri në Drin.Meqenëse ne e përkrahnim gjithnjë idenë për mosndarjen e territorit shqiptar, që ishte caktuar në vitin 1913, si dhe pavarësinë e Shqipërisë, do të mund të supozohej se kjo zgjidhje e Konferencës së Ambasadorëve ishte e kënaqshme për ne. Ndërkaq, kjo nuk është kështu. Vështirësitë në marrëdhëniet tona me Shqipërinë, si dhe në marrëdhëniet tona me Italinë për shkak të Shqipërisë po rëndohen më tutje edhe pas shpalljes së Shqipërisë shtet i pavarur dhe anëtare e Lidhjes së Kombeve".

**Republika e Mirditës**

"Ndërsa Konferenca e Ambasadorëve po vendoste për kufijtë e Shqipërisë dhe për organizimin e pavarësisë së saj, nga gjysma e vitit 1921, ne nënshkruam me parinë e Mirditës marrëveshjen për bashkëpunim. Ishte paraparë formimi i shtetit të lirë të Mirditës, të cilin do ta mbronin forcat ushtarake të SKS-së dhe interesat e së cilës në botën e jashtme do t'i përfaqësonte qeveria e Beogradit. Qeveria e Tiranës e shtypi këtë lëvizje e ne u akuzuam dhe u dënuam para Lidhjes se Kombeve".

## Pakti i Romës, Pashiqi, Musolini dhe Shqipëria

”Pakti i Romës, i janarit të vitit 1924, për nga fryma e vet, ua imponoi Romës e Beogradit respektimin e pavarësisë dhe parimin e mospërzierjes në punët e brendshme të Shqipërisë, si dhe informimin e ndërsjellë mbi ngjarjet në Shqipëri. Ndërkaq, kjo nuk qe pengesë që Qeveria italiane, në qershor të vitit 1924, ta ndihmonte kryengritjen e Fan Nolit kundër Ahmet Zogut e as qeveria jonë, në dhjetor po të atij viti, t'ia bënte të mundshme Ahmet Zogut, që, nga territori ynë, të futet në Shqipëri për ta marrë pushtetin.

## Intrigat e qeverisë jugosllave

”As Roma, as Beogradi, nuk mundën t'u bënin ballë intrigave dhe kërkesave të "miqve" të vet shqiptarë, që kërkonin ndihmë për ta mbajtur pushtetin ose për të ardhur në pushtet dhe që premtonin besnikëri e bashkëpunim, kurse në rastin e parë e ndërronin orientimin. I ndjeri Pashiq, duke u dhënë udhëzime përfaqësuesve tanë për punë në Shqipëri u thoshte: ne duam që Shqipëria të jetë e pavarur, por e dobët dhe e parregulluar. Koha ka treguar se kjo ishte e pamundshme të qëndronte. Shqipëria e dobët dhe e parregulluar patjetër do të kërkonte ndihmë e mbrojtje atje ku mund t'i gjente këto. Regjimi i rrezikuar nga Italia, na drejtohej neve, e regjimin të cilin donim ta përmbysnim ne, kërkonte mbrojtje nga Italia”.



## Zogu lidhi aleancë ushtarake me Italinë

”Shqipëria e dobët dhe e parregulluar, në vitin 1926, kërkoi mbrojtje e ndihmë nga Italia. Ahmet Zogu së pari mori garanci për regjimin e vet, e pastaj, në vitin 1927, pranoi të lidhë Aleancën ushtarake për 20 vjet, mori me qindra e qindra miliona lireta për punë botore, ia nënshtroi plotësisht Shqipërinë Italisë në pikëpamje ekonomike e financiare, pranoi shume instruktorë italianë. U krijua, pra, një raport që i ngjante shumë atij protektorati, kundër të cilit ne luftonim në Konferencën e Paqes”.”Rreziku më i madh që viteve të fundit na vinte nga Shqipëria ishin organizimi ushtarak, fortifikimet ushtarake dhe aksioni irredentist. Gjithkund e shihnim rrezikun nga aksioni italian dhe atë "kufirin ofensiv" kundër të cilit kishim luftuar para aleatëve në Paris, kur ata propozonin që Italisë t'i jepej mandati në Shqipëri”.”Është me interes të përmendim në këtë vend se vetëm ne kemi protestuar dhe kemi luftuar kundër ndërhyrjes së Italisë në Shqipëri dhe në Ballkan. Asnjë shtet tjetër ballkanik nuk na përkrahu në këtë

pikëpamje. Dy fuqitë detare mesdhetare, Franca dhe Anglia, nuk kundërshtuan mbylljen e detit Adriatik. Për më tepër, Osten Cemberlen, në takimin me Musolinin në Livorno, në vitin 1926, e dha pëlqimin për Paktin e Tiranës. E të gjithë përfaqësuesit francezë në Tiranë gjithnjë e këshillonin mbretin Zog që të mos hynte në konflikt me italianët".

**Pakti italo-jugosllav i miqësisë i 25 marsit 1937**

"Italia e Jugosllavia, duke ndjekur politikë miqësore njëra me tjetrën, mund të merren vesh në lidhje me Shqipërinë, në këtë bazë: Italia ka interesin e vet jetësor në Vlorë; kjo pjesë e bregdetit shqiptar nuk bën të rrezikohet nga ne; ne duhet ta kuptojmë këtë interes dhe ta respektojmë. Interesi jetësor i Jugosllavisë është që të mos jetë e rrezikuar në kufirin e Shqipërisë me Serbinë Jugore as me Kosovën (e banuar me shqiptarë) e as me Shkodrën dhe Malin e Zi. Pa dyshim se kjo është marrë parasysh në protokollin e fshehtë të Paktit të Miqësisë kur është paraparë se do të ndalet fortifikimi i mëtejshëm në zonat e Librazhdit e të Milotit".

**Ruajtja ose ndryshimi i status kuo-së**

"Sa i përket aksionit ekonomiko-financiar në Shqipëri, ne nuk kemi as nuk dëshirojmë të investojmë fare mjetesh të posaçme. Italianët, pra, mbeten pa konkurrencë dhe pa vërejtje nga ana jonë, kuptohet me kusht që të mbeten në kufijtë e obligimit tjetër të fshehtë, që e kanë marrë ndaj nesh para dy vjetëve se në pikëpamje politike, ekonomike ose financiare nuk do të kërkojnë kurrfarë dobish speciale që do ta komprometonin në mënyre të drejtpërdrejtë ose të tërthortë pavarësinë e shtetit shqiptar.
Në këtë mënyre, Pakti i Miqësisë, i 25 marsit 1937, krijoi një "modus vivendi" të durueshëm midis nesh dhe Italisë në terrenin shqiptar, ku, viteve të mëparshme, kishim aq shumë konflikte dhe mosmarrëveshje.
Është çështje tjetër se sa në Shqipëri do të mund t'u bënte ballë ky qetësim sprovave të ndonjë situate më të rëndë e më të ndërlikuar në detin Mesdhe ose në Ballkan".

**Pavarësia e Shqipërisë është zvogëluar, por nuk është shuar**

"Pavarësia e një shteti ndaj botës së jashtme gjithmonë ashte nocion relativ. Duke marrë parasysh edhe rrethanat, kjo pavarësi është më e plotë ose është e

zvogëluar. Për Shqipërinë sot nuk mund të thuhet se politika e saj e brendshme dhe e jashtme është e pavarur nga Italia. E megjithatë, në bashkësinë ndërkombëtare, Shqipëria konsiderohet shtet i pavarur. Nga aspekti juridik ndërkombëtar, bregdeti shqiptar nuk është italian, por është nën sovranitetin e një shteti ballkanik. Italia ende nuk ka shkelur në Ballkan. Ajo ka sovranitetin e vet në një pjesë të territorit të Zarës, por kjo më nuk i jep mundësi për zhvillim të mëtejshëm. Italia ushtron ndikimin e vet në Shqipëri, por nuk ka liri aksioni si në territorin e vet. Shqiptarët, megjithatë, e kundërshtojnë ndërhyrjen e saj, i shkaktojnë vështirësi, e ngadalësojnë”.

**"Ballkani, popujve ballkanikë"**

”Politika tradicionale e Serbisë është "Ballkani popujve ballkanikë". Ky parim, në kohën e vet, është përdorur në luftë kundër Perandorisë Otomane dhe Monarkisë Austro-Hungareze. Jugosllavia e përdori me sukses këtë kundër dispozitave të Paktit të Londrës, i cili fuste Italinë në Dalmaci dhe në Shqipëri.
Në aplikimin e këtij parimi, ne kemi parë gjithmonë garancinë më të mirë për paqe në Ballkan, për bashkëpunim midis popujve ballkanikë, për zhvillimin normal të popujve ballkanikë. Prania e një fuqie të madhe në Ballkan është derë e hapur për intriga e pushtime”.

**Ekspansioni i Italisë**

”A është e mundur që Italia, duke u bërë zotëruese sovrane e Shqipërisë se Mesme dhe Jugore të mbetet vetëm në atë brez të ngushtë bregdetar? Ne nuk kemi besuar para 20 vjetëve, kur fuqitë e mëdha ia dhuruan Italisë Vlorën me hinterlandin. Aq më pak mund të besojmë sot, kur Italia po tregon aq dinamizëm dhe guxim në politiken e vet të jashtme”.

**Ndarja e Shqipërisë dhe gjenocidi serb në Kosovë**

Studiuesi shqiptar Alket Aliu thotë:“Marrja e një pjese të territorit ballkanik nga ana e një fuqie të madhe jashtëballkanike, pa kurrfarë baze etnike, për të gjithë popujt ballkanikë, pra, edhe për ne, është një precedent i rrezikshëm. Fuqitë e tjera të mëdha, nga drejtimet e tjera, mund të paraqiten me pretendime të ngjashme. Rasti i Italisë në Shqipëri është posaçërisht i rrezikshëm për ne, sepse me Paktin e Londrës, me të cilin Italisë iu njoh për herë të parë Shqipëria jugore, iu njoh edhe Dalmacia veriore. Precedenti për ngjalljen e dispozitave të Paktit të

Londrës në një sektor të Ballkanit e hap derën edhe për ngjalljen e dispozitave të tjera”…

## Ndarja e “gjahut”

”Me rastin e vlerësimit të tërë kësaj çështjeje, duhet të kemi parasysh se në çdo mënyrë duhet të shikojmë që t'i shmangemi çdo konflikti qoftë të fshehtë qoftë të hapët me Italinë. Gjithashtu duhet ta evitojmë pushtimin e tërë Shqipërisë nga ana e Italisë se në këtë mënyrë do të na rrezikonte në vendet më të ndjeshme - në Bokë të Kotorrit dhe në Kosovë.
Duke marrë parasysh të gjitha këto që thamë më sipër, ndarja e Shqipërisë do të mund të vinte në konsiderim për ne vetëm si një e keqe e domosdoshme dhe e paevitueshme, së cilës nuk do të mund t'i bënim ballë, dhe si një dëm i madh nga i cili duhet të nxjerrim aq dobi sa është e mundshme, do të thotë nga dy të këqija duhet ta zgjedhim atë që është më e vogël”.

## Kompensimet tona

”Këto kompensime gjenden në materialin e përpunuar para 20 vjetësh, kur shtrohej çështja e ndarjes së Shqipërisë.
Maksimumi që kemi kërkuar në atë kohë ishte kufiri që do të shtrihej buzë Matit e Drinit të Zi dhe që do të na jepte sigurinë strategjike të Malit të Zi dhe të Kosovës. Gjithashtu duhej t'i sigurojë luginat e liqenet, të Ohrit dhe të Prespës, duke përfshirë Pogradecin dhe fshatrat sllave të Malit të Thatë, si dhe ato midis Prespës e Korçës.
Marrja e Shkodrës, në këtë rast, do të kishte rëndësi të madhe morale dhe ekonomike.
Kjo do të na mundësonte zhvillimin e punimeve të mëdha hidroteknike dhe përfitimin e tokës pjellore për ushqimin e Malit të Zi. Shqipëria Veriore, në kuadrin e Jugosllavisë, do të mundësonte krijimin e lidhjeve të reja të komunikacionit të Serbisë Veriore e Jugore me Adriatikun.

## Plani për asimilimin e shqiptarëve në Kosovë

Me ndarjen e Shqipërisë do të zhdukej qendra tërheqëse për minoritetin shqiptar në Kosovë, i cili, në një situatë të re, do të asimilohej më lehtë. Ne, eventualisht, do të kishim edhe 200.000 deri 300.000 shqiptarë më tepër, por këta janë, të shumtën, katolike, marrëdhëniet e të cilëve me shqiptarët myslimanë nuk kanë

qenë kurrë të mira. Shpërngulja e shqiptarëve në Turqi gjithashtu do të bëhej në rrethana të reja, sepse nuk do të ekzistonte kurrfarë aksioni më i fortë për pengimin e saj.
*Beograd, më 30 janar 1939*

**Shifrat**

Sipas të dhënave dokumentare, në vitet 1876-1900 janë përzënë nga trojet e tyre të Prokuples, Vranjës, Leskocit dhe Nishit jo me pak se 200 mijë shqiptarë. Gjatë Luftës Ballkanike janë shpërngulur nga Kosova me dhunë 120 mijë shqiptarë, ndërsa në periudhën mes dy luftërave botërore u shpërngulën për në Turqi 300 mijë shqiptarë dhe për në Shqipëri 50 mijë të tjerë. Ndërkaq, ata shpronësoheshin nga tokat, shtëpitë, mjetet e punës etj., të cilat u jepeshin kolonëve serbë e malazez që vendoseshin aty.
Marrëveshja e 11 korrikut 1938, e lidhur mes Jugosllavisë e Turqisë, parashikonte që brenda 8 vjetëve të ardhshme të shpërnguleshin për në Turqi 40 mijë familje shqiptare.
Pas Luftës së Dytë Botërore, afër 500 mijë shqiptarë u vendosën në Turqi, ndërsa gjatë viteve 1974-1999 mbi 300 mijë shqiptarë janë larguar nga Kosova në vende të ndryshme si refugjatë ekonomikë, të detyruar nga kushtet e rënda ekonomike dhe nga dhuna serbe.

# SISTEMI KOMUNIST JUGOSLLAV, KA PËRNDJEKUR, VRARË E EKZEKUTUAR MIJËRA SHQIPTARË

Marshali JugosllavëJosip Broz Tito( 25 maj 1892- 04 maj 1980)me shtabin e tij gjakatarë(( Shtabi i Titos gjatë LDB:Vladimir Bakariq, I.Milutinoviq, Edvard Kardel, , Aleksander Rankoviq, Svetozar Vukmanoviq-Tempo, Milovan Gjilas ), nga viti 1944 e këndej, ka përndjekur, burgosur, vrarë e ekzekutuar mijëra shqiptarë, të cilët nuk u pajtuan me sundimin e Jugosllavisë së re të AVNOJ-it dhe si ideal patën bashkimin kombëtar.
- Sipas të dhënave , rezulton se deri në vitin 1947 OZN-a dhe forcat pushtuese ushtarake jugosllave të J.B.Titos, kanë vrarë mizorisht rreth 86 mijë shqiptarë, prej të cilëve 36 mijë në Rrafshin e Kosovës; 23 mijë në Rrafshin e Dukagjinit dhe 27 mijë të tjerë në trevat etnike shqiptare në Maqedoni. Gjatë kësaj periudhe janë kryer 220 mijë bastisje në familjet shqiptare (duke i përfshirë këtu edhe bastisjet e përsëritura në të njëjtat familje); pastaj mbi 200 mijë shqiptarë kanë kaluar nëpër duartë e OZN-ës famkeqe si dhe janë zhvilluar tetë operacione me përmasa të gjera ushtarake të ndihmuar edhe nga OZN-a (më vonë UDB-a) dhe të gjitha këto operacione janë kryer, kundër shqiptarëve, por jo edhe ndaj serbëve, malazezëve apo maqedonasve.
- Ishte Tito ai që në shkurt 1953, në Split të Kroacisë, me ministrin e jashtëm turk Fuad Kyprilin, nënshkroi "marrëveshjen gjentelmene" me anë të së cilës ripërtëriu konventën jugosllave-turke të vitit 1938, për shpërnguljen e shqiptarëve në Turqi;
- Ishte Tito ai që për realizimin e kësaj marrëveshjeje antishqiptare ngarkoi ministrin e brendshëm federativ, famëkeqin Aleksandër Rankoviç, ku ky i fundit pastaj themeloi një shtab operativ të përbërë nga oficerë e udbashë të sprovuar kundër shqiptarëve; Dhe ky Shtab i Tito-Rankoviqit duke përdorur të gjitha strukturat shtetërore(në nivelë federativë, republikan e krahinor), në periudhën 1953-1966 i detyroi me dhunë të shpërngulen 452. 371 shqiptarë për në Turqi; Dhe kjo shpërngulje është bërë me këtë dinamikë:

Më 1952---------------------------- 37 .000 veta
Më 1953---------------------------- 19.300 "
Më 1954---------------------------- 17 500 "

Më 1955--------------------------- 51.000 "
Më 1956--------------------------- 54.000 "
Më 1957--------------------------- 57.710 "
Më 1958--------------------------- 41.300 "
Më 1959--------------------------- 32.000 "
Më 1960--------------------------- 27.980 "
Më 1961--------------------------- 31.600 "
Më 1962--------------------------- 15.910 "
Më 1963--------------------------- 25.720 "
Më 1964--------------------------- 21.530 "
Më 1965--------------------------- 19.821 "...

Ndërkaq gjatë kësaj periudhe kohore me dhunë detyrohen të shpërngulen edhe mijëra shqiptarë, kryesisht nga trojet etnike shqiptare në Mali të Zi (nga Hoti, Gruda, Plava, Gucia, Vuthaj, Ulqini, Tivari, Triepshi, Shpuza, Kraja etj.) për në SHBA, Kanada, Australi e vende të tjera tejoqeanike.
- Shtabi Josip Broz Tito- Aleksandar Ranković (1909-1983)ishte ai që në dimrin e acartë të vitit 1955/56 shpiku aksionin për mbledhjen e armëve, ku gjatë ekspeditave të policisë / UDB-së, në format më çnjerëzore i rrahu, u keqtrajtoi e i persekutoi mbi 30 mijë shqiptarë. Në këtë operacion kriminal shtetëror UDB-a i mbyti me torturë 103 shqiptarë, ndërsa 10 mijë të tjerë u gjymtuan për jetë. Marshali jugosllavë Tito ishte ai që në periudhën 1945-1966 burgosi e dënoi mbi 280 mijë atdhetarë shqiptarë, ndonëse burgosjet e shqiptarëve nuk u ndalën dot deri në vitin 1999. Dhe po t´i referohemi të dhënave policore jugosllave, del se vetëm gjatë viteve 1979-1991 qenë burgosur e keqtrajtuar rreth 900 mijë shqiptarë, prej tyre 750 mijë në Kosovë dhe 150 mijë të tjerë në Maqedoni, Mal të Zi, në Kosovën Lindore etj. ( ...) ...

# LUFTA E DRENICËS DHE SHABAN POLLUZHA

„Nëse vazhdojmë rrugën për në frontin e Sremit, do të likuidohemi pa arritur atje, kurse, në anën tjetër, në Kosovë të tjerët pa kurrfarë mëshire as pengesash do të bëjnë terror mbi gratë dhe fëmijët tanë“
(Brigada e Shaban Polluzhës, Podujevë, 20 janar 1945)

Lufta e Shaban Polluzhës bëri që shqiptarët brez pas brezi të vazhdojnë ideologjinë e tij për shtetin e Kosovës, u tha sot në akademinë përkujtimore me rastin e 64 vjetorit të rënies së heroit të Kosovës, Shaban Polluzha, i cili u vra në shkurt të vitit 1945, në luftën çlirimtare në Drenicë, e cila u mbajt nën kujdesin e Kryeministrit të Kosovës. Në akademi u lexua edhe dekreti përmes të cilit Presidenti i Kosovës, Fatmir Sejdiu, Shaban Polluzhës i jep urdhrin

**Shaban Polluzha** lindi në vitin 1873 në Polluzhë të Drenicës. Shaban Polluzha ishte i biri i Mustafë Rexhep Kastratit që kishte vetëm një vëlla Dervishin, i cili vdes ne moshë të re dhe nuk la trashegimtar. Shaban Polluzha rrjedh nga një familje me gjendje ekonomike mesatare. Shabani nuk ishte i arsimuar, por si i ri u inkuadrua në jeten politike, të cilën ia imponuan rrethanat dhe padrejtësitë e regjimeve pushtuese. U konfrontua me bullgarë e austriak gjat Luftës së Parë Botërore, dhe me regjimin e jugosllavise borgjeze. Gjatë mbrtërisë jugosllave ishte i inkuadruar në jetën politike, kryetar e deputet. Shpesh konfrontohej me qarqet e regjimit antipopullorë dhe për një kohë u detyrua të kalojë në ilegalietet në Shqipëri. Gjatë luftës se Dyte Botërore ishte komandant i një pjesë të frontit në Mal të Zi, Kollashin dhe Sanxhaku i Tregut të Ri, ku u dallua për organizim e strategji. Ishte anëtar i Këshillit te Islihatit (gjyqit paqetues)dhe me propozimin e Miftar Bajraktarit e emërojnë kryetar te Islihatit në Drenice. Shaban Polluzha kishte edhe taktike politike. Ai me strategji politike kishte bërë njëfar lidhje formale dhe mashtruese me qarqet komuniste, por ne realitet ai asnjeherë këtë ideologji nuk e pranoi si ideologji qe do të zgjidhte qështjen shqipetare. Shpeshëherë në mesin e shokëve dhe bashkëkohësve të tij u thoshte, „une kame pervojë ne bashkpunim me serbët, siq jam munduar te bashkëpunoj me ta sinqerisht, por më kot, sepse besë dhe marrveshje të sinqertë kurr nuk kame mund te beje me ta". Prandaj, shton ai, "duhet mbajtur njëfare afrimi politik derisa

të arrijmë qellimin tonë" Per këtë paria dhe këshilli organizativ i Kuvendit të Skenderajit e propozuan për komandant të Brigadës së Drenicës. Dihet mirëfilli se pas kapitullimit të Italisë fashiste (shtator 1943) Shtabi Suprem i UNÇJ-së shtoi aktivitetin e vet ushtarak, në Kosovë dhe në viset tjera shqiptare dhe deri në nëntor 1944(por edhe më herët) në këto hapsira,u formuan njësite të shumta të "UNÇJ-së",duke filluar nga çetat,aradhat,batalionet e deri në brigada.Këto formacione partizane edhe pse u formuan në trrollin shqiptar nuk u formuan për të mirën e shqiptarëve.

Në gjysmën e dytë të vitit 1944,derisa forcat aleate(amerikane-angleze-ruse...) përparonin në të gjitha frontet e luftës kundër ushtrisë hitleriane,Titoja do t´i shfrytëzojë këto rrethana,për luftimin e forcave të mbrojtjes kombëtare shqiptare 1 dhe ripushtimin e Kosovës...Për t´i realizuar më lehtë synimet e saj ,udhëheqja jugosllave,në fillim të janarit 1945 urdhëron mobilizimin e "brigadave të Kosmetit" për t´i dërguar në Frontin e ashtuquajtur të Sremit-në Serbi.Ndonëse qendra e rezistencës shqiptare në gjysmën e dytë të dhjetorit 1944-janar 1945 ishte përqëndruar në Drenicë,"Shtabi Operativ i Kosmetit",urdhëroi Shaban Polluzhën që ta lëshonte Drenicën dhe të nisej në drejtim të Podujevës,për t´u bashkuar me Brigadën VII,e cila po marshonte për Sërbi.

Shtabi i Brigadës së Drenicës largimin nga Kosova do ta kushtëzojë me ndërprerjen e vrasjeve dhe të plaçkitjeve mbi popullsinë civile nga ana e ushtarisë jugosllave...mirëpo pas dështimit të nënshtrimit të Shaban Polluzhës më 25 janar nisin operacionet ushtarake në shkallë të gjerë për asgjësimin e Brigadës së tij.

Në këto operacione antishqiptare morën pjesë divizionet 24,26,44, 46,52... të Sërbisë,Divizionet 41 dhe 50 të Maqedonisë,grupi i brigadave të Malit të Zi(brigada e I e Bokës dhe brigada e VI) 2dhe repartet speciale të OZN-s të drejtuara nga Spasoje Gjakoviq.Në kohën kur forcat jugosllave zhvillonin operacionet më të përgjakshme në Drenicë...,më 8 shkurt 1945,komandanti suprem i UNÇJ-së J.B.Tito me urdhër të veçantë nr.31 vendosi administrimin ushtarak në Kosovë.Këtë vendim Titoja e mori më 7 shkurt 1945 në Beograd,në një takim me ushtarakët serb:Savo Dërleviqin,Gjuro Medenicën dhe Kërsto Filipoviqin. Me këtë urdhër ,i tërë pushteti në Kosovë do t´i kaloi një grupi të caktuar ushtarakësh serbo-malazez,të cilët do të ushtronin pushtetin politik,ekzekutiv dhe atë gjyqësor.

Gjatë ndryshimeve në strukturën komanduese në krye të pushtetit ushtarak përkatësisht të "Shtabit të Ri Operativ" u emrua ish-shefi i Armatës I-rë:kolonel Savo Dërleviq, duke e zavendësuar Fadil Hoxhën,i cili mbeti zavendës i tij. Shef i Shtabit u emrua nënkolonel Dushan Vukotiq(deri në atë kohë ishte

zëvendëskomandant i Divizionit 46 jugosllav),shef i prapavijës u caktua Stevo Dobërkoviq(i dërguar nga shtabi qëndror i Sërbisë),ndërsa komisar politik u emrua nënkoloneli Gjuro Medenica. Më 10 shkurt 1944 kjo komandë bëri riorganizimin e tërësishëm të ushtrisë duke formuar Divizionin e artilerisë, të kalorësisë, të ndërlidhjes, grupin operativ të brigadave, Divizionin 46,52...etj.
Kjo makineri ushtarake në Kosovë duke i marrë të gjitha masat gjoja për "spastrimin" e terenit nga "mbeturinat e fashizmit" dhe "kundërrevolucionarët" vrau e masakroi pamëshirë mijëra shqiptarë gjithëandej Kosovës...Në këtë fushatë të egër ushtarake më 21/22 shkurt 1945 u shua me gjak edhe kryengritja e Drenicës,pas vrasjes së tribunëve popullorë Shaban Polluzha e Mehmet Gradica në kullat e Dvoranëve në Tërstenik.

# ALBANOLOGËT AUSTRIAKË ZBULOJNË NJË LIBËR SHQIP, PARA BUZUKUT, NISIN VERIFIKIMET

Janë përsëri ata, austriakët, të dashuruarit e përjetshëm me shqipen, që këtë radhë na befasojnë me një tjetër zbulim. Bëhet fjalë për një dokument që mund të hedhë dritë për shkrimin më të hershëm të gjuhës shqipe. Profesorët Stefan Schumacher Joachim Matzinger nga Akademia e Shkencave Austriake kanë arritur të zbulojnë një dokument që mendohet t'i përkasë shekullit të XIV, ku shkruhet një shqipe me gërma latine. Studimi ka si qëllim zbulimin e ndikimit të gjuhës shqipe në të gjithë gjuhët e rajonit, por edhe në gjuhët e vdekura. Dy profesorët në studimin e tyre kanë arritur në përfundimin se një pjesë e gjuhëve si latinisht, gjermanisht dhe thuajse pjesa më e madhe e gjuhëve të Ballkanit, kanë elementë të rëndësishëm të gjuhës shqipe. Fakti se një pjesë e foljeve kryesore të shqipes gjenden në këto gjuhë, e vërteton më së miri këtë gjë. Dy profesorët kanë paraqitur fletën e një libri të Biblës që dokumenton gjuhën shqipe të shkruar në fillim të shekullit të XVI. Nëse do të vërtetohet origjinaliteti i këtij dokumenti, atëherë kemi të bëjmë me një libër më të hershëm se "Meshari" i cili daton në mes të shekullit të XVI.



**Zbulimi**

Nuk dihet nëse kemi të bëjmë me një zbulim të mirëfilltë shkencor apo jo. Dokumenti që publikohet në ëeb-in zyrtar të Akademisë së Shkencave të Austrisë pretendon se bëhet fjalë për shqipe të shkruar rreth shekullit XIV. Përcaktimi më i saktë i datës do të shërbente për të vërtetuar nëse "Meshari" i Gjon Buzukut është i pari libër i shkuar në shqip apo më në fund gjuhësia ka arritur të gjejë dokumente të tjerë që e vërtetojnë këtë gjë. Në foto jepet fleta e një libri fetar, i shkruar në italisht dhe në shqip.
"Scala I. Ligierata VI. Si e krijoi 3ot$ne Adamne et Evene. Të paretë tanë print", që kuptohet. "Ligjërta e VI. Si e krijoi Zoti Adamin dhe Evën, prindërit tanë të parë".

**Në gjurmët e Joklit**

Dy profesorët austriakë kanë përdorur materialet dhe dokumentet e themeluesit

të shkencës së Albanologjisë, Norber Jokl. Jokl ka lindur në 25 shkurt 1887 dhe është vrarë nga nazistët në maj 1942. Edhe pse me një formim juridik, Jokl iu përkushtua gjuhësisë dhe kryesisht studioi gjuhët indo-evropiane, gjuhët sllave dhe gjuhët romane. Një vëmendje të veçantë i ka kushtuar gjuhës shqipe. Në moshën 30-vjeçare mësoi gjuhën shqipe. Është autor i librave "Studime mbi etimologjinë dhe fjalëformimin e shqipes" dhe "Kërkime gjuhësore - kulturore historike nga fusha e shqipes".

**Dokumentet e hershme të shqipes**

Deri më sot tre cilësohen si dokumentet më të hershme të shqipes. Edhe pse gjithë gjuhëtarët pranojnë se shqipja duhet të jetë shkruar shumë kohë më parë, dokumenti i parë që e dëshmon këtë është "Formula e pagëzimit", e shkruar nga kryepeshkopi i Durrësit, Pal Ëngjelli, gjatë një vizite në dioqezën e Matit në 8 nëntor 1462. Dokumenti i dytë është fjalori i Von Harfit, i vitit 1497. Dokumenti që përmban një numër fjalësh dhe shprehjesh që i duheshin udhëtarit gjerman gjatë kalimit të tij në Shqipëri, në Durrës dhe në Ulqin. Të së njëjtës rëndësi, gjuhëtarët rendisin dhe "Perikopeja e Ungjillit të Pashkës". Një dokument i shkruar në greqisht, që mendohet se i përket shekullit XV ose fillimit të shekullit XVI. Ky dokument përbëhet nga 2 pjesë të vogla Bible në gjuhën shqipe, që u gjetën në një dorëshkrim greqisht të shekullit XIV. Por si dokumenti më i rëndësishëm deri më sot mbahet "Meshari" i Gjon Buzukut, i pari libër në gjuhën shqipe. "Meshari" i përket vitit 1555. Por të gjithë studiuesit janë të një mendimi kur flasin për dokumentet më të hershme. Këtë e dëshmon dhe Arqipeshkvi francez i Tivarit me emrin Brokard, që ka udhëtuar në Shqipëri. Në një relacion latinisht të vitit 1332, ai shkruan: "Sado që shqiptarët kanë një gjuhë fare të ndryshme nga gjuha latine, prapë ata kanë në përdorim edhe në tërë librat e tyre shkronjën latine". Një gjë mund të thuhet me siguri: Nëse dokumentet shqipe ekzistojnë, zbulimin e tyre mbetet ta presim gjithmonë nga të huajt.

**Formula e Pagëzimit 1462**

Dokumenti i parë i vërtetuar i shqipes i përket datës 8 nëntor 1462. Është shkruar nga Kryepeshkopi i Durrësit, Pal Ëngjelli, gjatë një vizite në dioqezën e Matit. Duke parë mangësitë në ushtrimin e fesë, Pal Ëngjelli lëshon një qarkore latinisht, ku lejon që në kohë lufte fëmijët të pagëzoheshin në shqip. Formula është: "Un të pagëzonj pr'emen't Atit e t'birit e t'shpirtit shenjt" shqip .

**Fjalori i Arnold Fon Harfit (1497)**

Janë 26 fjalë shqip, 8 shprehje dhe numrat nga 1 deri 10 dhe 100 e 1000. Fjalori modest i udhëtarit Arnold Fon Harfit ka një rëndësi të madhe për gjuhën shqipe, duke qenë është i pari dokument i shprehjeve dhe numrave. Fjalori është zbuluar në vitin 1860, Fon Harvi udhëtoi në Durrës dhe në Ulqin.

**"Meshari" i Buzukut 1555**

Është i pari libër i gjuhës shqipe që është gjendur deri më sot. "Meshari" përbëhej nga 110 fletë ose 220 faqe. Origjinali i librit që ka arritur të gjendet përbëhet nga 94 fletë. Libri është kishtar dhe është shkruar në gjuhën latine, ka 154 000 fjalë. Është në dialekt verior dhe origjinali gjendet në Arkivat e Vatikanit.

*Qershor 2009*

# ANTOLOGJIA E LETËRSISË SË ARBËRESHËVE TË KALABRISË

Prej pak kohësh ka dalë në qarkullim në Itali, Antologjia e Letërsisë së Arbëreshëve të Kalabrisë. Një punë që ka nisur prej disa vitesh dhe që ka gjetur mbështetjen e përkushtimin e albanologut arbëresh Françesko Altimarit, profesorit të letërsisë shqipe në Universitetin e Kozencas në Kalabri, Anton Nikë Berisha, Fiorela de Rozas dhe Vinçenc Belmontes.

Bëhet fjalë për një tablo të gjerë panoramike kushtuar letërsisë arbëreshe, e cila ka gjetur veten dhe është shprehur në zonën e Kalabrisë, në Itali, gjatë gjysmës së dytë të shekullit XVIII deri në ditët tona, duke filluar nga Jeronim de Rada e deri te Karmine Abate. Antologjia e Letërsisë së Arbëreshëve të Italisë, është një punë për t'u konsideruar dhe vlerësuar, duke pasur parasysh punën e kryer prej katër bashkëpunëtorëve të sipërpërmendur, të cilët kanë përzgjedhur me kujdes të gjithë përfaqësuesit e kësaj letërsie.

Françesko Altimarit i takon përkthimi i "Këngët së Milosaut" të Jeronim de Radës, Anton Nikë Berishës i takon kujdesi i teksteve të De Rada ("Këngët e Milosaut), si dhe autorëve F. A. Santori, A. Ribeko, A. Manes, D. Vetmo, V. Ujko, L. Perrone, Zef Del Gaudio, F. Paçe, E. Skutari, V. Borresho, K. Kandreva, V. Selvaxhi, P. Napolitano, V.Belmonte,

V. Bruno, F. Fuska, A. Kiordano, K. Abate, K. Zukaro, P. Kakoca, M. Belici. Ndërkaq, Fiorela de Roza është kujdesur për tekstet e B. Bilota, F. Stafa, V. Stratiga, S. Braile, Z. Gangale, Z. Noçiti dhe D. A. Markeze. Po ashtu, Vinçenc Belmonte është kujdesur për përkthimin e teksteve të Jul Varibobës, Serembes, K. Serembes, si dhe përkthimin e poezisë së D. Vetmos, V. Ujkos dhe të L. Perrones, si dhe për kujdesin e teksteve të K. Rokos dhe A. Argondixas. Kjo punë është realizuar prej profesorëve të Universitetit të Kozencës në Kalabri, për të cilët letërsia arbëreshe është e rëndësishme, sidomos për sa i përket ruajtjes dhe pasurimit të shpirtit arbëresh.

Gjuha arbëreshe dhe të folurit arbërisht ka qenë dhe mbetet përbërësi më qenësor i gjallimit dhe i ruajtjes së botës e shpirtit arbëresh nëpër kohë. Mirëpo, letërsia arbëreshe, gojore dhe e shkruar, konsiderohet gjithashtu e rëndësishme. Ajo ka luajtur një rol të shumëfishtë për ruajtjen dhe pasurimin e kësaj bote shpirtërore të atyre shqiptarëve që shekuj më parë u shpërngulën nga trojet e tyre, drejt Italisë. Rëndësia dhe roli i jashtëzakonshëm i letërsisë arbëreshe u shprehën në forma e në rrafshe të ndryshme dhe në mënyrë të pandërprerë. "Në

to shprehen e përjetësohen çështje të jetës reale arbëreshe, por dhe të së kaluarës e të botës shqiptare në përgjithësi, të gërshetuara thellësisht me përmasën imagjinative dhe mitike, të cilat, të njësuara së bashku, bëjnë realitetin e veprës letrare të shprehur nëpërmjet strukturës gjuhësore poetike. Si të tilla, ato shprehin të vërtetën artistike, që është shumë më e vlefshme dhe më e qenësishme se sa e vërteta reale", thotë Anton Nikë Berisha.

Sipas tij, punimet dhe studimet e përfshira në këtë vëllim, shumica të shkruara kryesisht në katërmbëdhjetë vitet e fundit, gjakojnë të provojnë mundësinë e një leximi më të thellë dhe të një interpretimi më të mirëfilltë e më të ndërliqshëm të disa nga veprat poetikisht më të rëndësishme të letërsisë së arbëreshëve të Italisë dhe të hedhin dritë për disa qenësi e cilësi të tyre shtjelluese, poetike e kuptimore e njëherazi të dëshmojnë se ato bëjnë një nga pjesët më poetike të letërsisë shqipe në përgjithësi. (...)

Më tej, ai vijon duke thënë se përpjekja për një leximi më thellësor, përkatësisht vënia e një dialogu me strukturat e ndërliqshme tekstore; zbulimi i lidhjeve dhe i mënyrave të ndryshme të shtjellimit të tekstit poetik të veprave të veçanta, konkretizimi dhe përligjja e mendimeve me të dhëna dhe me shembuj përkatës, ka qenë një punë tejet e vështirë e bërë mbas leximit dhe rileximit të vëmendshëm e të disahershëm të veprave, sidomos të atyre të De Radës, të Skiroit e të Santorit.

"Çdo lexim i ri më zbulonte diçka të qenësishme në shtjellimin dhe veçantinë e botës poetike të veprave të shqyrtuara ose ma bënte më të qartë e më bindëse atë që kisha vërejtur edhe në leximet e mëparshme. Kjo vështirësi bëhej më e ndjeshme edhe nga fakti se gjuha që përdorin shkrimtarët arbëreshë jo gjithherë është e lehtë për t'u kuptuar, qoftë si pasuri e veçanti leksikore, qoftë sintaksore dhe kuptimore. Mirëpo, them me gjithë mend se t'i lexosh e t'i interpretosh këto vepra vlerash të mëdha e të depërtosh në qenësinë e strukturave tekstore dhe të mesazheve poetike të tyre, domethënë të ballafaqohesh e të merresh me madhështi shtjelluese e shprehëse poetike ose, shprehur me gjuhën e poezisë, të gjendesh e të jetosh në mbretërinë e artit të njëmendët dhe natyrisht të përjetosh pasurimin shpirtëror dhe katarsën artistike në një shkallë të lartë", komenton Berisha.

# BOTA SHQIPTARE NË ENCIKLOPEDI

**Dhjetë vjet punë për të përgatitur botimin e dytë të përpunuar të Fjalorit Enciklopedik Shqiptar**

U hodh dje në qarkullim Fjalor Enciklopedik Shqiptar në dy vëllime, botim i Akademisë së Shkencave të Shqipërisë. Dhjetë vjet për këtë vepër, e cila vjen pas botimit të parë të fjalorit të vitit 1985. Prezantimi zyrtar është bërë dje në Akademi nga kryeredaktori i projektit, Prof. dr.Emil Lafe, të cilit iu besua kjo punë në fund të vitit 1999. Ai e pat menduar si një repart riparimesh e shërbimesh me 4 persona - që do të rishihnin veprën e '85-ës, - atë që do të duhej të ishte një kantier ndërtimi i vërtetë. Në këtë mënyrë metaforike, Lafe e ka parë të arsyeshme të shpjegojë vonesën e kësaj detyre mbi normën e lejuar.
Shefi i Redaksisë së Enciklopedisë, ka organizuar punën e mbi 1000 specialistëve, të cilët kanë punuar për hartimin e 7200 zërave, pra mbi 2000 zëra më shumë se fjalori i parë akademik i vitit 1985. Të dy vëllimet, me tirazh 3500 kopje, përbëjnë një histori të botës shqiptare, të zhvillimeve të saj dhe të dukurive të reja brenda saj dhe në trojet etnike, diasporën e vjetër dhe të re. E gjitha e përmbledhur në 3000 faqe.
Në një prononcim për "Shekulli"-n, pak kohë më parë, Prof. Lafe pohonte se ka pasur përpjekje për të ruajtur një model në ndërtimin e një zëri duke mbajtur parasysh: dhënien e figurave dhe ngjarjeve pa qëndrime emocionale, në mënyrë jo subjektive, dhe rishikimi në themel i atyre zërave që ishin zbukuruar për hir të demagogjisë dhe politizimit të 45 viteve; është hequr frazeologjia emocionale politike e kohës.
Të njëjtën gjë ai pohoi edhe dje. Fjalori enciklopedik shqiptar pasqyron historinë e kombit shqiptar në tërësi dhe të trevave të tij etnike, që nga lashtësia deri në vitet nëntëdhjetë.
Më gjerësisht janë trajtuar zërat që nga pavarësia e Shqipërisë dhe shpallja e saj shtet, më 28 Nëntor 1912, duke përfshirë fushat e arkeologjisë; historisë së lashtë, mesjetës, rilindjes, bashkëkohësisë; fushën e historisë së ushtrisë; e kulturës popullore; e letërsisë nën drejtimin e Prof. Jorgo Bulos; e gjuhësisë, e drejtuar nga Prof. Seit Mansaku; fusha e artit dhe e kulturës, e drejtuar nga Prof. Ferit Hudhri dhe Prof. Josif Papagjoni; e gjeografisë, e drejtuar nga Prof. Arqile Bërxholi dhe Prof. Farudin Krutaj; e arsimit, e drejtuar nga i ndjeri akad.
Bedri Dedja; e shtypit, e drejtuar nga Prof. as. Bashkim Gjergji; e sociologjisë

dhe e filozofisë, nën drejtimin e Zija Xholit, e kështu me radhë zërat e fushave të tjera të ekonomisë, industrisë, ndërtimit e komunikacionit, të bujqësisë, të mjekësisë, kimisë.
Ka pasur edhe një këshill botues për këtë vepër, i përbërë nga akad. Ylli Popa (kryetar), Prof. Arqile Bërxholi, akad. Jorgo Bulo, Prof. Emil Lafe, akad. Luan Omari, akad. Kristaq Prifti, akad. Eduard Sulstarova.
"Jemi të vetëdijshëm se kjo vepër e realizuar në një kohë të cilësuar si periudhë tranzicioni, pasqyron aty-këtu dritëhijet e kësaj periudhe. Por ato do të përmirësohen në një botim tjetër jo aq të largët. Unë e përshëndes idenë e shprehur nga kryetari i ASHSH-së, akad.
Gudar Beqiraj, se veprimtaria enciklopedike do të jetë një fushë pune e përhershme e Akademisë së Shkencave", - tha dje Lafe. Dhe shtoi se kjo është "një vepër që na bën ta njohim më mirë dhe ta duam më shumë atdheun tonë, historinë dhe kulturën tonë, veten tonë."
Megjithatë, është herët për një vështrim kritik të veprës, nëse do të ketë ndonjëherë artikuj kritikë ndaj asaj, që kryeredaktori Lafe e cilësoi ngjarje e shënuar në jetën shkencore të vendit tonë, por edhe të shkencës e të kulturës shqiptare në tërësi; fryt i një pune të gjatë kolektive; arritje e rëndësishme e Akademisë së Shkencave të Shqipërisë; dëshmi domethënëse e rolit të saj drejtues e organizues në veprimtarinë kërkimore-shkencore të vendit, të përgjegjësisë së saj shkencore kombëtare, të pavarësisë së kërkimit shkencor në kohën tonë dhe njëkohësisht, një dëshmi të aftësisë së kapaciteteve intelektuale, që janë formuar në strukturat e saj.
Sa e shënuar është kjo ngjarje në jetën shkencore të vendit, por edhe të shkencës e të kulturës në tërësi, sa i pjekur është ky fryt kolektiv; sa e rëndësishme dhe sa arritje e Akademisë së Shkencave të Shqipërisë; sa domethënëse dëshmia e rolit të saj drejtues e organizues në veprimtarinë kërkimore-shkencore të vendit, të përgjegjësisë së saj shkencore kombëtare dhe sa pavarësi intelektuale dhe aftësi e kapaciteteve intelektuale që janë formuar në strukturat e Akademisë së Shkencave, të gjitha meritat, që është mirë që autorëve t'u njihen prej të tjerëve jo prej vetvetes.

# SHEKSPIRI NË 12 VARIANTE

**Vepra e dramaturgut anglez, Uilliam Shekspir (1564-1616), do të jetë për tri net në skena të ndryshme të Tiranës.**

Janë studentët e vitit të tretë për regji në Fakultetin e Artit Dramatik, të cilët japin provimin e fundit të vitit akademik, për regji dhe mjeshtri aktori, me 12 fragmente nga 12 pjesë të këtij autori bazë të letërsisë dhe dramaturgjisë botërore. Shekspiri nuk është zgjedhje e tyre apo e pedagogëve që i drejtojnë Milto Kutali dhe Alert Çeloaliaj, por pjesë e programit universitar.

Në vitet paraardhës, studentët kanë ngjitur në skenë pjesë të dramaturgjisë antike greke. Këtë herë është një kolazh me fragmente nga vepra Uilliam Shekspir, të cilat do të luhen në skenën e "Black Box", në hollin e Akademisë së Arteve dhe në Teatrin e Metropolit.

Nesër, në orën 20:00, në skenën e Teatrit të Metropolit, është studentja Xheni Demi që shfaq një pjesë nga komedia "Ëndrra e një nate vere". Ndërsa të hënën, në orën 21:00, në hollin Akademisë së Arteve, studentja Orjana Cama prezanton skenën e intrigës në tragjedinë "Otello". Të njëjtën vepër ka zgjedhur edhe studenti Ervin Çela. Në të njëjtën orë, në "Black Box", ai prezanton skenën e vrasjes po nga "Otello".

Edhe studentët e tjerë të regjisë prezantojnë punën e tyre në "Black Box", me pjesë të zgjedhura nga veprat "Romeo dhe Xhulieta", "Makbethi", "Rikardi III", "Nata e dymbëdhjetë", "Shumë zhurmë për asgjë", "Hamleti", "Titus" dhe "Si ta doni".

Sipas studentes Oriana Cama, pjesët që kanë përzgjedhur studentët nuk do të lidhen në mënyrë logjike me njëra-tjetrën. Ajo shton se midis fragmenteve do të ketë pushim për të ndërruar skenat, të cilat bashkë me kostumet janë realizuar nga vetë studentët.

Ky është edhe provimi përfundimtar për studentë të vitit të tretë të fakultetit dramatik, ndërkohë që viti i katërt mbrojti diplomën pak ditë më parë me veprën "Rrethi. Tundimi për të qenë i mirë" (Der Kaukasische Kreidekreis) i dramaturgut gjerman Bertolt Brecht (1898-1956).

Studentët e vitit të fundit aktrim sollën nën regjinë e Altin Bashës një vepër, e cila nuk është ngjitur ndonjëherë as në skenën e Teatrit Kombëtar. Një rrëfim se si një vajzë nuk i bën dot ballë tundimit për të shpëtuar një foshnjë, duke rrezikuar edhe jetën e saj.

# AUTOBIOGRAFIA E JERONIM DE RADËS

**Formulimi autobiografi, jo vetëm si zhanër në aspektin formal, por edhe për nga teknika, mandej retrospektiva etj., e largon atë nga zhanret e tjera të afërta me të, si p.sh. nga ditari, kujtimet apo dëshmitë.**

## Autobiografia si zhanër autoreferencial

Autobiografia e De Radës është një tekst autoreferencial, ku lidhja e subjektit dhe e objektit është një. Kjo vërehet qe nga titulli, të cilin ky e emërton si Autobiologji, por që në përkthimin shqip del si Autobiografi. Autobiografia është një zhanër autoreferencial dhe relacioni me jetën është mimetik. Dëshmohet për jetën dhe si zhanër dokumentues në të dominon informacioni (dokumenti) dhe informatori (fiksioni). Dhe, në përputhje me kërkesat e saj, Auto-Unë, ai që e shkruan është pjesë e asaj që e shkruan. Te De Rada ky zhanër del në përputhje me kërkesat zhanrore, ku Jetëshkrimi i tij shkruhet nga vetë autori, më saktë nga veta Unë. Pra, shkrimi i jetës, apo jetëshkrimi i De Radës në Autobiografi është që në nisme barazim i subjektit me objektin. Por, De Rada, Autobiografinë e tij e shkroi në fund të jetës, që do të thotë se është një shkrim i kthyer në retrospektivë.
Shkrimi autobiografik i De Radës përbën një sistem të renditur në mënyrë kronologjike edhe pse jo i shkruar në të njëjtën kohë. Pjesa e parë dhe e katërt u shkruan në vitin 1898 dhe e dyta me të tretën në vitin 1899. Ky shkrim edhe pse i shkruar në vetën e parë, si Jetëshkrim është retrospektiv dhe jep mundësi për një ngjyrim fiksional. Shkrimi i jetës së vet, nga De Rada, padyshim se është objektivizues dhe është shkrim subjektiv, i cili mëton që jetën e vet ta shkruajë në mënyrë të argumentuar por, distanca kohore e gjatë dhe kthimi në retrospektivë, e ku në disa raste kësaj i shtohet edhe ajo se këtë dëshiroj ta them e këtë nuk dëshiroj, forcon bindjen për një tekst me situata të zgjedhura. Zgjedhja e situatave jetësore sikur nganjëherë shenjon një pëlqim të momenteve të caktuara. E sa do të dukej ky tekst objektiv tash kur i shtohet edhe kjo? Mos do të dukej si një tekst me pjesë të zgjedhura, ku këto situata do të ishin të barabarta me nga një biografemë? Pavarësisht nga kjo, Autobiografia mbetet tekst autobiografik, subjektiv, ndryshe nga zhanret e tjera.
Formulimi autobiografi, jo vetëm si zhanër në aspektin formal, por edhe për

nga teknika, mandej retrospektiva etj., e largon atë nga zhanret e tjera të afërta me të, si p.sh. nga ditari, kujtimet apo dëshmitë. De Rada jep dëshmi personale sigurisht në këtë vepër, por dëshmia e dhënë në një distancë kohe është në përputhje me idenë themelore të Autobiografisë së tij. Me gjithë fiksionin që është i pranishëm, aty ngjarja është e bazuar në fakte (këtu është fjala për fillimin e saj), ose referenca është e bazuar në dëshmi dhe autori identifikohet me narratorin, që është në përputhje me natyrën e Auto-Bio-Grafi-së.

**Struktura**

Që në fillim, madje që në hyrje të Autobiografisë, në: Jeronim De Rada, Vepra letrare 3, Naim Frashëri, Tiranë, 1987, vepër e përkthyer në shqip nga Jup Kastrati, thuhet se kjo vepër botohet me shkurtime, e paplotë. Në origjinal gjithashtu kjo emërtohej si Autobiologji dhe ishte e shkruar në italishte. Por edhe si rrëfim jete kjo del e pakryer, sepse në të përshkruhet jeta e tij vetëm deri në vitin 1848. Ky është teksti që e kemi përpara me gjithë njoftimin se "ai kishte dashur që t'i shkruajë edhe tri periudha të tjera", por që ne nuk i kemi. Autobiografia është e strukturuar në katër pjesë, dhe të gjitha së bashku përbëjnë një tërësi, që rrumbullakësojnë një kohë që nga lindja e De Radës e deri në vitin 1848.

**Jeronim De Rada në jetë dhe në letërsi**

Të gjitha shkrimet me pretendime autobiografike në qendër të tyre kanë jetën si një shenjues, të shkruar nga vetë shkrimtari. E jeta si e tillë, në vete ka një përkufizim mjaft të gjerë dhe përfshin segmente të shumta e të ndryshme jetësore. Por jo vetëm kaq. Jeta e brendshme është një karakteristikë tjetër, një botë tjetër, bile edhe më komplekse, e cila del në sipërfaqe vetëm me dëshirën e autorit.

De Radën si person në jetë e kuptojmë në bazë të Jetëshkrimit të tij autobiografik. Në fillim nuk e kemi fort të qartë rrugën që do ta marrë ky, sepse ky u nënshtrohet një sërë dilemash, që duken si pengesë në mbarëvajtjen e jetës së tij, nga më të ndryshmet, por që më kalimin e kohës marrin rrjedhën e vet dhe atij i mbetet që ta përcjellë këtë rrjedhë. Mos të harrojmë se De Radën e kishte rrëmbyer dëshira për famë herët, gjë e cila pati një ndikim mjaft të madh. Por, ngjarjet e jetës shkojnë vetëm deri në vitin 1848 e jo më.

Me gjithë shmangiet që mund të duken në këtë tekst, ku mund të kalohet nga boshti kryesor në ngjarje të dorës së dytë, prapë ato janë në funksion të përplotësimit të ngjarjes kryesore. Këto shmangie behën për të qartësuar më mirë

fillin e rrëfimit, për atë që thuhet. Themi kështu sepse nuk mungojnë as situatat kur De Rada stopon. Po më në fund, të gjitha situatat jetësore, duke mos anashkaluar këtu as dashurinë, janë të artikuluara brenda tërësisë së Autobiografisë.

**Në vend të përfundimit**

Autobiografia e De Radës është një tekst tipik autobiografik dhe i pari si i tillë në letërsinë tonë shqipe. Edhe nëse më parë hasim ndonjë dromcë shenjash autobiografike, ky është teksti i parë tipik i zhanrit autobiografik. Kjo është edhe një shenjë që De Radën e bën të veçantë në kohën e tij dhe dëshmon për kulturën dhe dijen e tij në fushë të letërsisë në radhë të parë. Andaj, Autobiografia e tij është e një rëndësie të veçantë për njohjen më me themel të jetës së tij, të botëkuptimit të tij në rrafshe të ndryshme, dhe ajo që është më e rëndësishme, që të mos mbindërtohet mbi jetën e tij në mënyrë të paargumentuar ose të mitizuar. Në Autobiografi janë të mishëruara të gjitha rrjedhat kryesore të jetës së De Radës vetëm deri në vitin 1848 e jo më, por që kjo del e një rëndësie gjithsesi të veçantë dhe është shembull i mirë nga ana e tij. Megjithatë, rëndësia për studimin e veprës së tij, apo edhe për kënaqësi leximi nuk ka pushuar as sot. Kështu përfundimisht me anë të Autobiografisë arrihet që të njihet më mirë jeta dhe veprimtaria e De Radës, si njeri i jetës dhe si njeri i letërsisë. E çka sikur kjo të vazhdonte edhe pas vitit 1848?

# AT GJERGJ FISHTA, PËR HERË TË PARË SI HUMORIST

Repertori humoristik i Fishtës, tani në një libër. Për herë të parë, Kujtim Dashi sjell ndryshe për lexuesin shqiptar.

I formuar në periudhën e Rilindjes Kombëtare, poeti ynë Gjergj Fishta është një nga vazhduesit më autentikë dhe të drejtpërdrejtë të saj, shprehës i idealeve atdhetare dhe demokratike në kushtet e reja që u krijuan në shekullin e njëzetë. Mënyrat e pasqyrimit të jetës në krijimtarinë e tij, janë vazhdim i natyrshëm i teknikës letrare të Rilindjes, ku mbizotëron romantizmi, realizmi dhe klasicizmi. Por, për herë të parë At Gjergj Fishtën do të mund ta zbulojmë si humorist. Duket si e diçka e pabesueshme, por një libër që sapo ka dalë në qarkullim dëshmon anën e qeshur të Fishtës së madh.

**Një libër për humorin e Fishtës**

"Jam Pater Fishta që them uratë me gishta!" është anekdotologjia, fryt i një pune shumëvjeçare, që ka përgatitur për botim shkrimtari dhe studiuesi Kujtim Dashi. Në të janë përfshirë: Anekdota nga Gjergj Fishta dhe për të; fragmente nga publicistika e proza e Fishtës, që janë treguar dhe mund të ritregohen si anekdota; impulse fishtiane nga vepra satirike dhe publicistike e tij; biobibliografi e zgjeruar për Fishtën, si dhe vlerësime për veprën e tij. Bashkëkohës e studiues të Fishtës kanë vënë në pah prej kohësh se për të janë krijuar e tregohen shumë anekdota, disa të vërteta e një pjesë e madhe të trilluara prej fantazisë së popullit, apo që ia kanë ngjitur atij duke i marrë prej ndokujt tjetër, siç ka ndodhur e ngjet zakonisht me këtë zhanër. Njerëzit kane kërkuar gjithnjë, që në qendër të anekdotës të kenë si protagonist një figurë shumë të njohur, të besueshme e sa më popullore, e thënë ndryshe, e patundshme; ndonjë politikan i sotshëm do të thoshte gjithëpërfshirëse. Kjo dëshmon për prirjen e veçantë të Fishtës ndaj humorit, zgjuarsinë e fantazinë e pasur, gjykimin e mprehtë të tij, si dhe për përvojën e madhe jetësore, aftësinë e rrallë improvizuese, çka mishërohet në batutat e tij të befasishme, pikante dhe jetëgjata, që janë përcjellë nga brezi në brez deri në ditët tona. Volteri thoshte se anekdotat janë si kallinjtë që mbeten fushës së historisë pasi kalon drapri i të korrave. Pra, në këtë rrugëtim të gjatë edhe nëse është shtuar diçka në "kallinjtë" fishtjanë, në çdo rast, krijuesi, me siguri, ka pasur mirë parasysh një "kuotë" a një "referencë" nga Fishta dhe,

me siguri, është munduar gjatë që tia atribuojë apo jo atij. Pavarësisht nëse janë origjinale apo janë të krijuara prej të tjerëve që e kanë njohur ose jo Fishtën, fakti që ky repertor fishtjan gjallon në kujtesën e njerëzve njëkohësisht me veprën e tij poetike, satirike, dramatike, publicistike etj., ende sot e kësaj dite, e rëndësishme është se ato bartin dëshmi autentike biografike dhe një qëndrim të veçantë receptiv të veprës së tij letrare e shoqërore; ato mund të vlerësohen edhe si një kronologji humoristike e jetës së Poetit dhe të preokupimeve të mëdha të kohës, i pranishëm ose jo edhe ai në to. Të drejtpërdrejta ose burimore, do ti konsideronim ato anekdota të mbledhura prej Fishtës, ose prej atyre njerëzve, të cilët kanë pasur miqësi të ngushtë. Bibliografia e pasur dhe variantet e një fabule, të vjela drejtpërdrejt, të publikuara apo të mbledhura në arkiva shtetërore e personale, në monografi a libra memuaristike dëshmojnë për besnikërinë në zbatimin e principit të autoktonisë të kësaj pasurie humoristike fishtjane.

**Krijimtaria artistike**

Gjergj Fishta ishte i pari shkrimtar shqiptar i propozuar për çmim Nobel, prozator, poet, përkthyes; "Militant i letërsisë shqipe" - cilësuar nga Lasgush Poradeci dhe "Poet kombëtar i shqiptarëve" nga Eqrem Çabej. Poezinë e parë Fishta e botoi në "Albania", më 1899, me pseudonimin e popullit. Gjatë veprimtarisë së dendur botuese, e cila përveçse në librat u publikua edhe në 15 gazeta e revista të kohës brenda edhe jashtë vendit, veprimtaria e tij përfshin 40 vite të jetës, ku ai përdori 24 pseudonime. Si krijues Fishta, në radhë të parë ishte poet. Përkushtimin më të madh e pati ndaj epikës. "Lahutës së Malësisë", veprës së jetës, ai i kushtoi 40 vjet punë. Ndërsa, vepra tjetër epike "Moisi Golemi dhe Deli Cena" u botua jo plotësisht në shtypin periodik. Tonet e madhërishme heroike, burimësia e papërsëritshme e përfytyrimeve, shqiptarësia në dhënien e mjediseve, heronjve dhe rrethanave kanë bërë që Fishta, si epik të quhej "Homer i Shqipërisë". Ndërthurjet e ndryshme të mitologjisë me realitetin, ashpërsia e stilit, mendimi i fuqishëm filozofik, dramaciteti i veprës kanë bërë që Fishta të krahasohet në këtë lëmë me Gëten e Danten. Fishta arriti të botojë këngët e para te "Lahuta e Malcisë", kryevepër e poezisë epike shqiptare, më 1904. Tre vjet më vonë botoi përmbledhjen satirike "Anzat e Parnasit" dhe më 1909 përmbledhjen lirike "Pika voëset", më 1913 boton "Mrizi i Zanave". Për veprimtarinë poetike, arsimore, atdhetare e fetare Gjergj Fishta mori nderime të ndryshme. Më 1931, Greqia i jep dekoratën "Foenix". Më 1939, Italia e bën anëtar të Akademisë së saj. Në tetor 1913 botoi revistën "Hylli i dritës", ndërsa më 23 tetor 1913 shpalosi flamurin kombëtar në kishën e Shkodrës, duke e lidhur atë me drita

me xhaminë, për të treguar unitetin mes shqiptarëve. Gjergj Fishta mori shumë medalje të ndryshme nga populli i Shkodrës, i Beratit, mbreti i Austrisë, nga Greqia dhe Turqia. Vetëm pas viteve 90-të, krijimitaria e Fishtës zuri vendin e merituar në letërsinë dhe në kulturën tonë kombëtare.

**"Ikje nga trilli i perëndive"**

Të gjithë ju, njerëz që e dëshironi librin; që jeni kureshtarë për të kthyer kokën pas dhe vështruar dritë-hijet e një diktature e cila përçmoi, dhunoi, persekutoi duke mos u ngopur me litarin ne qafën e prangat në duart e njerëzve - krijoi mekanizmin e urrejtjes dhe të ndarjeve të cilat kombin tonë e rrezikuan deri në shpërbërje:Ju ftoj të merrni pjesë në promovimin e librit të përkthyesit, shkrimtarit dhe publicistit shqiptar me banim në Itali, z.Amik Kasoruho.

Libri titullohet "Ikje nga trilli i perëndive" dhe është një nga botimet më dinjitoze të shtëpisë botuese BUZUKU- Prishtinë.
Sharmin këtij libri ia ka dhënë puna këmbëngulëse deri në detaje e botuesit të saj, z.Abdulla Zeneli.Promovimi do të zhvillohet në sallën e Institutit Albanologjik të Prishtinës, ditën e shtunë datë 07.11.2009 - ora 13.
Hyrja është e lirë. Aq sa do më lumturonte një sallë e tejmbushur me njerëz të letrave, të librave, të kulturës, aq do më trishtonte edhe një karrige e mbetur bosh atë ditë, të cilën vet shkrimtari e ka ëndërruar prej mëse 20 vjetësh. Promovimi dhe respekti i vendit ku flitet gjuha jote, është më i madhi dhe më i çmuari ndër sojin e njerëzve të letërsisë dhe kulturës.
• Fjala përshëndetëse dhe hapëse e botuesit të librit, z.Abdulla Zeneli.• Promovimi do jetë një bashkëbisedim i Amik Kasoruho & Miranda Haxhia.•
Pyetje të ndryshme nga gazetarë, pjesëmarrës në këtë takim, ku qëllimi i vetëm është përçimi i kulturës.Ju falenderoj duke shpresuar që pas këtij takimi të jemi më shumë miq.DashamiresishtMiranda Haxhia****

**Dy fjale për z.Amik Kasoruho**

Nëse ka një vend , në të cilin meriton të jetë i denjë në letërsinë shqipe, është puna e madhe, krijimtaria, përkthimet dhe ligjëratat e mbajtura brenda dhe jashtë vendit nga z.Amik Kasoruho. Përkthimet e tij janë të denja për tu vlerësuar nga përkthyesit profesionistë, por letërsia e tij vlen të çmohet, të lexohet, të përçohet, sepse ka, jo vetëm cilësinë e letërsisë së rrallë shqipe, ka jo vetëm gjuhën e pasur dhe stilin e përsosur, por përmban mesazhe që janë shumë të rëndësishme

për brezin e ri, për të gjithë njerëzit që përpiqen dhe kontribuojnë për forcimin e demokracisë në Shqipëri.
Në punën time si gazetare e rubrikës letrare, e editorialeve dhe specialeve në gazeta dhe revista, gjithë publicistika dhe krijimtaria letrare e z.Kasoruho ka qenë një shkollë e mirëfilltë për përdorimin e gjuhës shqipe, për ndërtimin e argumenteve dhe për replikën e kulturuar, duke krijuar imazhin e një kulture që vazhdon, pa ndërprerje.
Mjafton të përmend panoramën historike – politike të lexuar qysh në 1996, atëherë kur në Shqipëri, shkrimtarët nuk kishin marrë guximin për të qenë njerëz të fortë dhe me integritet, apo “Ankthi gjysmë shekullor- Shqipëria e Enver Hoxhës”; botimin në gjuhën italiane “Çmimi i një ëndrre” dhe “ Udhëtimi i pafund i një ore”, një histori e fatit të kësaj familjeje patriotike dhe të nëpërkëmbur. Nuk kanë mbetur jashtë vëmendjes sime “Drita e Zotit dhe terri i njeriut”me portrete të klerikëve.
Kam ndjekur me vëmendjen e nxënëses pjesë që janë përfshirë në antologji të ndryshme ndërkombëtare.
Nga shfletimi i shtypit periodik italian jam informur për pjesëmarrjen në takime letrare ku,thelbi i ligjërave janë problemet e jetës shoqërore dhe kulturore të Shqipërisë.
Me zërin dhe fjalën e tij të mrekullueshme ka përcjelle portrete figurash të shquara si Padre Fishta, Zef Zorba, Vinçenc Prennushi në komunitetin arbëresh dhe në gjithë lexuesin e huaj. Çdo gazetar kulture, apo gazetar i çdo fushe do ishte i nderuar, sikur të kalonte nëpër duar artikujt e z.Amik Kasoruho, përcjellë në periudha të vështira dhe të ndryshme për lexuesin shqiptar.
Kujtoj shkrimin “Letërsia shqiptare midis të djeshmes dhe të nesërmes” botuar në 1994, “Koha, vlera, titujt” –Rilindja- 1996, “Përkthimet në shqip si shprehje tradite dhe alternative” - 1995, “Ligji antigjenocid është i drejtë” - 1996, “Për të mos harruar”- 2000.Mund të përmend edhe shumë të tjera, por vlera mbi vlerat, ajo që duhet çmuar prej këtij intelektuali është veprimtaria e madhe, e papërtuar, e pandërprerë, për vite e vite me radhë, jo vetëm në interferimin e kulturave permes letërsisë, jo vetëm kontributi në ruajtjen dhe përçmin e cilësisë në politikë, letërsi, jetë, por ashtu si bashkëkohësit e vet, përkthyesit e mëdhenj të letërsisë së vërtetë të huaj, i ka sjellë një vlerë të madhe bibliotekës she lexuesit shqiptar me përzgjedhje dhe përkthime të shkëlqyera.
Janë 44 libra të përkthyer në gjuhën shqipe, ku veçoj për kënaqësinë personale veprat e Harold Robbins, Pirandello, Isabelle Allende, Dan Broën, sagën letrare fantastike “Harry Potter”.
Mbi 10 libra të përkthyer në italisht, etj.Në vitin 1999, shkrimtarit dhe përk-

thyesit shqiptar, Amik Kasoruho, iu rezervua një takim nga ish presidenti italian Carlo Ciampi gjatë ceremonisë së çmimit special Eks&Tra për shkrimtarë emigrantë ne Itali pikërisht me një fragment nga romani “IL LUNGHISSIMO VOLO DI UN'ORA”.
Para pritjes nga Carlo Azeglio Ciampi, Amik Kasoruho u prit nga zonja Balbo (Ministro Delle Pari Opportunità) në Romë dhe po atë ditë, u prit nga presidenti Ciampi në pallatin e Quirinales, selia e Presidentit në Romë.
Në këtë takim, midis të tjeresh, ishte i pranishëm edhe historiani Arrigo Levi. Ne datën 30 tetor 2009 u prit në një takim të ngrohtë nga kryeministri i Shqipërisë, z.Sali Berisha, takim që u mbajt fort në peshën që sjell kultura dhe gjykimi i kthjellët i dy intelektualëve në nivelit superior.Kur publicistika mplekset me kulturën dhe artin e të shkruarit, me stimën finesën e përkthimit, atëherë, nuk më mbetet tjetër veç të jem e nderuar që shkruaj këto radhë për një nga njerëzit e rrallë, pa të cilët letërsia dhe kultura shqipe do ishte e mangët.

# JETA E EMIGRANËVE SHQIPTARË NË SHBA NË SHEK.XX

*Cilët janë themeluesit e Vatrës dhe aktiviteti i tyre*

Sot po botojmë emrat dhe histori nga emigrantë shqiptarë në shtet e Bashkuara të Amerikës. Si u nisën nga vendi ynë, akomodimi në tokën e premtuar dhe jeta e tyre në emigracion. Kryesisht pjesa më e madhe e shqiptarëve u përqendrua në shtetin e Nju Jorkut dhe në qytetet e Bostonit dhe Masaçusets. Kjo tendencë vazhdon edhe në ditët e sotme. Ndërkohë shqiptarët filluan të integroheshin edhe në jetën amerikane dhe brenda pak viteve ngritën në këmbë bizneset e tyre që konsistonin kryesisht në sektorin e shërbimeve. Por një pjesë e tyre që arrinte në 30 mijë nuk i rezistuan dot këtij realitetit për një kohë të gjatë dhe u kthyen prapa në Shqipëri. Sot do të botohen disa nga emrat që themeluan shoqërinë Vatra. Kush kontribuoi dhe drejtoi organizatën të madhe Shqiptare jashtë vendit,shkruan mes tjerash hulumtuesja Eriona Ymeri.



**Vatra**

Në mbledhjen e parë të Vatrës, të zhvilluar më 28 prill të 1912 u zgjodh pleqësia e përkohshme. Sipas kësaj mbledhje sekretar i vatrës do të ishte At Fan Noli, arkëtar Llambi Çikozi, menaxher i "Diellit" Kristo Krika. Ndërsa organizatorë e degëve të federatës ishin Faik Konica dhe Kristo Floqi. Gjithashtu në mbledhje u përcaktuan dhe mbikëqyrësit e Diellit, të cilët do ishin Paskal Aleksi, Elita Tromara dhe Kristo Vasili. Në vitin 1923 kryetari i shoqatës Vatra ishte Faik Konica. Ndërsa deri në viti 1947 kryetar i kësaj shoqate ka qenë Vasil Pani.

**EMRAT E EMIGRANTËVE NË SHBA**

1. FAIK KONICA
2. AT FAN NOLI
3. KRISTO FLOQI
4. MARKO ADAMS
5. PASKAL ALEKSI
6. LLAMBI ÇIKOZI

7. KRISTO KRIKA
8. FAIK KONTIZA
9. ELIA TROMARA
10. KRISTO VASILI
11. VASIL PANI
12. AQILE TASI
13. GEORGE N. PRIFTI
14. SHABAN A. POJANI
15. R. XH. GURRAZZEZI
16. SHEFQET Ç. BENÇA
17. XHEMAL SH. PROGRI
18. ABDUL H. ABAS
19. MUSA O. PULAHA
20. VEIP DEMI
21. MEHEMT A. KORÇA
22. HYSEN E. GOLLOBËRDHA
23. HITO SADIK
24. MEHEDI FRASHRI
25. STEFAN LASKO
26. A. THANAS
27. VANGJEL LASKO
28. KOÇO LASKO
29. NIKOLLA LIOLIN
30. ISUF HYSEN



**Historiku i Vatrës**

Historia e vatrës është drejtësisht histori e lëvizjes Nacional Shqiptare në Amerikë. Vatra është organizata që mobilizoi forcat kombëtare në Amerikë. Më anën e këtyre forcave shpëtoi Shqipëria nga copëtimi. Mbledhja e parë për të bashkuar të gjitha organizatat Shqiptare të Amerikës në një federatë u bë në 24 dhjetor 1911 në Boston. Kjo mbledhje u thirr prej shoqërisë "Besa-Besën". Mbledhja zgjati deri në 28 prill të 1912 ku u themelua dhe Vatra zyrtarisht.

1876

Ishte viti kur shqiptari i parë vuri këmbë në truallin amerikan. Sipas disa burimeve, shqiptari ishte nga Korça dhe më pas ndërroi destinacion duke u spostuar

në Amerikën e Jugut dhe duke përfunduar më pas në Argjentinë.

1889

Ishte shqiptari i dytë, i cili vuri këmbë në tokën amerikane. Ky ishte Koli (Nikolas) Kristofori. Është emigranti i parë shqiptarë që është regjistruar dhe i njihen gjeneralitetet.

42 Shqiptarë

Është numri i shqiptarëve, të cilët jetonin në Amerikë në vitin 1900, në qytetin e Masaçusets. Origjina e tyre ishte kryesisht nga jugu i Shqipërisë dhe vinin nga zonat më të thella.
50 Dollarë
Ishte çmimi i një bilete udhëtimi nga Shqipëria drejt Shteteve të Bashkuara të Amerikës. Mjeti transportues ishte vetëm anija dhe kryesisht portet nga niseshin emigrantët shqiptarë ishin ato të Italisë dhe Greqisë.



**ANTARËT E VATRËS**

**FAIK KONICA**

Lindur më 15 Mars 1876, vdekur në dhjetor 1942.Kryetari i Federatës Vatra më 1923.
Mehdi Frashri kërkoi heqjen e Faik Konicës nga shoqëria "Vatra"
Këtij propozimi të çmendur Imzot Noli i dha xhevapin kështu: "Zoti kryetar! Nga fjalët e nderçimit deputet t'Elbasanit Z. Mehdi Frashëri merret vesh sikur Parlamenti u bë gjykatore për të dënuar Faik Konicën. Parlamenti po ta adoptojë këtë pikëpamje duhet të marrë tri gjëra parasysh. "E para: A është komplet Parlamenti për të gjykuar Faikun? F.s.Noli duke përshkruar veprat e Faik Konitzës në fjalën e sipërme në një frazë të shkurtër thotë: "Rrimë në sofrën, të cilën Faiku është përpjekur tërë jetën e tij të na e shtrojnë. S'na ka hije ti hedhim gurrë. Korrim drithin që ka mbjellë Faiku. S'na ka hije ta godasim me draprin që na dha në dorë..." (G. Dielli 28 shkurt 1923 e shkurtuar). (faqe 22)

Në ditën e 85 vjetorit të tij, A. Thanas është shprehur: "Konica dhe Noli ishin miq dhe kundërshtarë . Faiku ishte usta i shkrimit të shqipes, po nuk ishte punëtor si Noli. Noli ishte orator i përkryer si nëpër mbledhje, ashtu edhe në kishë.

Noli ish shumë i shoqërueshëm me njerëzit. Ai priste dhe përcillte si myslimanin, ashtu edhe të krishterin, sepse, siç përsëriste herë pas here “Fetë mundet edhe ti ndajnë njerëzit, por gjaku dhe atdheu nuk i ndajnë kurrë”. (faqe 23)Peshkop Stefan Lasko do mbetet në historinë e kishës Amerikane si bariu i mirë, që mori frenat që la Imzot Noli dhe zhvilloi me nder amanetin e shenjtë Nolian, gjatë jetës së tij.
At Artur Liolin. Gazeta Përmeti Mars 2006

**VANGJEL LASKO (I vëllai i Stefanit) 1882-1940**

Lindur në Malëshovë në familjen patriote. Kreu shkollën jashtë atdheut. Ardhur në Amerikë qysh në vitin 1903. Kishte gazetën e tij patriotike me titull “ E VËRTETA”. më 1920 në Sant Luis, në vitet e më pas në Filadelfia. Djali i tij Koço Lasko, kreu akademi ushtarake dhe ish me Gradën Kolonel në ushtrinë Amerikane. Mbajti lidhje bashkëpunimi me Llukan Laskon, kushëriri i tij e gazetar i gazetës “Dielli” dhe organeve të tjera të vatrës. Më 1913, kur serbët pushtuan Veriun e grekët Jugun e Shqipërisë, Vangjeli me qindra shqiptarë, shkuan në Shqipëri kundër armiqve. Grekët e dënuan 10 vjet burg por ai qëndroi burrërisht kundër tyre. U kthye përsëri të vazhdonte si patriot i Federatës Vatra. Mbajti lidhje me Nolin dhe Konicën. Me Nolin kishte shumë lidhje dhe me letra. Në shoqërinë Vatra, luftoi e punoi për pavarësinë e kombit deri në ditën e fundit të jetës. Kemi një letër origjinale të datës 1.1.26 dërguar F.S.Noli
Peshkop Stefan Lasko, me Z.Andon Athanasi dhe prifti i ri At Nikolla Liolin (tani Peshkop Nikoni) të vitit 1969 (faqe 25)

**AT FAN NOLI BASHKON ËILSONIN**

Më 4 korrik 1918, Presidenti Ëilson ftoi grupin diplomatik të Ëashingtonit me përfaqësonjësit e kombeve të robëruara, midis të cilëve figuronte dhe At Fan s. Noli, përfaqësonjës i VATRËS. Në këtë rast të florinjtë, At Fan Noli foli dy herë me Presidentin Ëilson dhe njëherë me zonjën Ëilson. Mbledhja historike u mbajt në Mount Vernon, përpara qivurit të George Ëashingtonit. Fjalët e paka që pati rast të shkëmbejë At Fan Noli me Presidentin Ëilson, shpëtuan Shqipërinë nga copëtimi. Më parë se të kthehej në Boston, At Fan Noli, i dërgoi VATRËS telegramin pasonjës: “Udhëtimi im këtu triumfoj. Fola dy herë me presidentin Ëilson, i cili më dha shpresa të mëdha. U thuaj shokëve, të tjerat me gojë. – Fan Noli” (Dielli, 9 korrik 1918)
Ëoodroë Ëilson President of the USA

**INTERVISTA ROOSEVELIT – NOLI**

Më 25 korrik, 1918, At Fan Noli pati një bashkëfjalim të gjatë në Harvard Club, Neë York City, me ish-Presidentin e Amerikës Theodore Roosevelt. Intervista vazhdoi për një kohë të gjatë. At Fan Noli gjeti z.Roosevelt çuditërisht të informuar hollësisht mi ndodhjen e Shqipërisë. Kolonel Roosevelt i tha At Nolit: “Shqiptarët i dua dhe i admiroj, se janë një racë e vjetër dhe trime që meriton të shpëtohet dhe vetëqeveriset. Di që në shumë raste, Turqit, Grekët dhe Serbët bashkoheshin dhe lidheshin në mes të tyre që t’u bënin ballë Shqiptarëve. Di pastaj që Shqiptarët janë besnikë dhe të ndershëm dhe kur e japin fjalën, e mbajnë si burra. Thuaju Shqiptarëve që dëshiroj ta shoh Shqipërinë indipedente dhe që indipedenca e tyre duhet të sigurohet nën mbrojtjen dhe garantin e paiteresashëm të fuqive aleate, si Amerika, Anglia dhe Franca. Nga ana ime, do të bëj ç’të më vijë doresh për të drejtat e racës Shqiptare”. (DIELLI 26 Gusht, 1918) (faqe 26)

*Posted by AGJENCIONI FLOART-PRESS at 12:03 MD*

# LETËRSIA E RILINDJES KOMBËTARE

Letërsia shqiptare e Rilindjes Kombëtare lindi dhe u zhvillua si pjesë e pandarë e lëvizjes politiko-shoqë rore e kulturore për çlirimin e vendit nga zgjedha e huaj. Kjo lëvizje, që nis nga mesi i shekullit XIX dhe arrin deri në vitin 1912, quhet Rilindje Kombëtare, prandaj edhe letërsia e kësaj periudhe quhet letërsi e Rilindjes Kombëtare. Kjo është kryesisht një letërsi patriotike me frymë demokratike e popullore. Tema kryesore e saj ishte dashuria për atdheun dhe popullin, evokimi i së kaluarës heroike dhe lufta për çlirimin kombëtar e shoqëror.

Kushtet historike që përcaktuan zhvillimin e saj, ishin kryengritjet e vazhdueshme kundër pushtuesve osmane, lufta për pavarësi dhe për ruajtjen e tërësisë tokësore të vendit nga synimet grabitqare të imperialisteve dhe të qarqeve shoviniste fqinje.

Letërsia e Rilindjes pati një drejtim iluminist e në periudhën e fundit edhe vepra realiste, por në thelbin e vet ajo ishte një letërsi romantike. Në veprat më të, mira të saj u shprehen ideale të larta kombëtare, malli dhe dashuria e zjarrtë për mëmëdheun, krenaria për të kaluarën e lavdishme të popullit shqiptar dhe ëndërra për ta parë Shqipërinë e lirë, të pavarur e të lulëzuar.

Figura më e shquar e kësaj periudhe është padyshim, Naim Frashëri, autor i poemës "Bagëti e Bujqësi" i "Historisë së Skënderbeut" dhe i shumë poezive të tjera patriotike, lirike e filozofike. Figura të tjera të shquara janë Jeromim De Rada, A.Z.Cajupi, Gavril Dara i Riu, Ndre Mjeda, Asdreni etj.

Letërsia e Rilindjes shënon një etapë të re në historinë e letërsisë shqiptare. Ajo shënon kalimin nga letërsia me brendi fetare e karakter didaktik, në letersinë e re shqiptare, në letërsinë e mirfilltë artistike, duke hedhur në të njëjtën kohë edhe bazat e gjuhës sonë letrare kombëtare.



**Letërsia e Pavarësisë**

Në vështrimin e shndërrimeve letrare kapërcyelli i shekullit të 20 është një kohë veçanërisht e shënueshme. Më 1900 vdes Naim Frashëri. Po në këtë vit Fishta boton shkrimet e para, kurse vetëm një vit më parë lind Lasgush Poradeci, poeti më i madh modern shqiptar. Pra, me mbarimin e shek. XIX përmbyllet letërsia e Naimit dhe një periudhë e letërsisë shqiptare. Këtu është një prerje ndërmjet letërsisë së Naimit (romantike) dhe letërsisë që nis me brezin e 1900-shit, ku

hyjnë Konica, Fishta, Çajupi, Asdreni, Noli e M. Frashëri me një letërsi joromantike. Të parën e karakterizon ideja kombëtare, kurse të dytën ideja shoqërore apo ideja njerëzore. Kjo e dyta është periudha e letërsisë së pavarësisë që do të zotërojë ngadalë katër dhjetëvjeçarët e parë të shekullit XX.

Në vështrimin kulturor-historik e në vështrimin strukturor, letërsia e pavarësisë nis në fund të shekullit të kaluar me Konicën, kur shfaqet një model shkrimi kritik, i ndryshëm nga shkrimi i mëhershëm himnizues, dhe zhvillohet me poezinë e Lasgush Poradecit që kërkon forma të reja, gjuhë të re poetike dhe efektin estetik të letërsisë, që ndërton në thellësinë e vet identitetin e botës shpirtërore shqiptare.

Letërsia e Pavarësisë shqiptare është një periudhë letrare që vjen pas periudhës së Rilindjes që kurorëzohet me letërsinë e Naim Frashërit. Kjo periudhë letrare shkallë-shkallë ngre dallimet me letërsinë pararendëse dhe forcon karakteristikat e veta ideore e strukturore.

Përurues dhe nismëtar i kësaj periudhe është Faik Konica me Albaninë e tij (1897-1909), ku boton autorët e 1900-ës, madje dhe komenton këtë letërsi të re në revistën e tij. Kështu, Konica bëhet edhe teoriku e kritiku i parë dhe i pakontestueshë m i kësaj letërsie. Në një artikull të vitit 1906, "Kohëtore e letrave shqipe", si dhe në interpretimet e veprave të Çajupit, Asdrenit, Nolit e Gurakuqit, Konica vëren se letërsia e re lirohet nga zotërimi i ideologjisë kombëtare të romantizmit. Kjo letërsi artikulon dallimin ndërmjet veprimit atdhetar dhe krijimit letrar estetik. Prandaj Letërsia e Pavarësisë, që në nismë, shqipton kërkesën e krijimit të letërsisë si vlerë më vete, pa marrë parasysh qëllimin. Në anën tjetër, edhe qëllimi fillon të pretendohet që të arrijë nëpërmjet frymës kritike e jo frymës himnizuese, si dhe brendapërbrenda shoqërisë shqiptare dhe shpirtit të kombit.



E shfaqur qoftë si trashëgimi e simbolizmit (Asdreni, Lasgushi), qoftë si realizëm me frymë kritike (Çajupi, Noli) qoftë në trajtë neoklasiciste (Fishta, Mjeda, Haxhiademi) apo në trajta të papara të modernizmit në prozë (Koliqi, Migjeni, Kuteli), Letërsia e Pavarësisë shqiptare, që zotëron gjysmën e parë të shekullit XX ka dy karakteristika themelore:

**Krijimin e trajtave e të strukturave të reja letrare**

Krijimin e vetëdijes (ndërgjegjes) letrare që letërsia është krijim i veçantë estetik pa marrë parasysh qëllimet. Kjo dëshmohet me veprat letrare dhe me interpretimin e tyre letrar.

## Letërsia e Moderne

Pas Luftës së Dytë Botërore letërsia shqiptare eci në një rrugë mjaft të vështirë e komplekse. Karakteristikë kryesore e kësaj periudhe është shkëputja jo e natyrshme e letërsisë nga tradita e saj dhe ndikimi i fuqishëm, po ashtu jo i natyrshëm, që ushtroi mbi të përvoja krijuese e metodës së realizmit socialist. Veçoria tjetër, mbase më e rëndësishme dhe me pasoja më të rënda, është se letërsia shqiptare do të zhvillohej e ndarë nga një kufi politik brutal dhe kufizimet e një regjimi diktatorial. Kështu do të kemi: letërsi të zhvilluar brenda kufirit të shtetit shqiptar; të shqiptarëve në përbërje të ish Jugosllavisë, kryesisht në Kosovë dhe në Maqedoni, si dhe të shqiptarëve të diasporës.
Këto karakteristika ndikuan fuqishëm në rrjedhën e letërsisë shqiptare në përgjithësi, si dhe në fizionominë, strukturën artistike apo frymëzimin tematik të saj. Gjatë katër dhjetëvjetëshave të parë të shekullit XX e sidomos gjatë viteve '20 e '30 letërsia shqiptare pari një zhvillim të hovshëm dhe të gjithanshëm. U rrit si numri i krijuesve, ashtu dhe numri i veprave letrare të botuara, të cilat u ngritën në një shkallë më cilësore artistike, duke krijuar premisat për një komunikim më të afërt me përvojat e përgjithshme letrare në Evropë. Përmes shkrimtarëve të talentuar, të shkolluar nëpër qendra të ndryshme të Evropës, në letërsinë shqiptare filloi të depërtojë fryma e drejtimeve dhe e ndjeshmërive të reja krijuese letrare të kohës. Siç dihet, gjatë këtij harku kohor shkrimtarë të mëdhenj të letërsisë shqiptare, si: Fishta, Konica, Noli, Poradeci, Koliqi, Migjeni, Kuteli, shënuan disa nga kulmet më të larta të letërsisë shqiptare, në llojet dhe zhanret e gjinive të ndryshme. Në këtë kontekst letrar llojet e gjinisë lirike do të jenë ato që përparojnë, por një hov të dukshëm do të marrin edhe llojet epike, drama, kritika dhe teoritë letrare.
Krejt ky fluks i pasur krijuesish të talentuar të moshave të ndryshme, të nxitur dhe të mbështetur nga shtypi periodik letrar i drejtimeve dhe i shkollave të ndryshme, do të vazhdojë, thuajse po me këtë ritëm dhe gjatë pjesës së parë të viteve '40.
Për çudi, jehona e hovit të tillë krijues nuk u ndërpre menjëherë pas përmbysjes së pushtimit nazist dhe vendosjes së pushtetit komunist. Pati një tolerancë gjatë ditëve të para të pushtetit të ri ndaj frymës së lirë, liberale në krijimtarinë artistike, e cila do të vazhdojë ta ketë këtë fat edhe për dy-tre vjet. Por siç dihet, tanimë nuk ishte më ai rreth individualitetesh të jashtëzakonshëm krijuesish të viteve'30. Noli e Koliqi do të vazhdojnë të krijojnë nëpër Evropë e Amerikë, por të shkëputur totalisht nga letërsia në Shqipëri dhe pa kurrfarë ndikimi mbi të. Lasgushi kishte pushuar së krijuari. Migjeni dhe Fishta nuk ishin më. Nga

ky rreth kolosësh të letërsisë shqiptare, vetëm Kuteli do vazhdojë të jetë vazhdimi i natyrshëm i letërsisë së Pasluftës duke botuar sa herë i hiqej çensura. Do të vazhdojnë fare ndryshe krijimtarinë e nisur që më parë: Petro Marko, Vedat Kokona, Shefqet Musaraj, Fatmir Gjata, Sterjo Spasse, Nonda Bulka, Dhimitër Shuteriqi etj. Nga poetët që krijuan në vitet e para të çlirimit dhe që krijimtaria e tyre pati jehonën e entuziazmit kolektiv të këtyre viteve, janë: Aleks Çaçi, Luan Qafëzezi, Llazar Siliqi etj.
Kështu, pas luftës dhe gjatë viteve '50 do të duket qartë orientimi i ri në fushën e letërsisë shqiptare, si në rrafshin tematik, dhe në atë të përvojave dhe të metodave e prosedeve krijuese. Tematikisht letërsia u përqëndrua kryesisht, në jehonën e lirisë së fituar nga Lufta Nacionalçlirimtare, kurse ngjyrimi i aktualitetit dhe i botës reale u reduktua kryesisht në bardhë e zi. Si përvojë shkrimi, veprat letrare të kësaj periudhe shpesh do të qëndrojnë ndërmjet gjuhës së rrëfimit letrar dhe atij propagandistik. Kryesisht këtë vulë procedurese kanë romanet e para gjatë viteve '50. Po kaq skematik ishte dhe mendimi kritik zyrtar i asaj kohe, që do ta përkrahte këtë letërsi.
Nga fundi i viteve '50, e sidomos me fillimin e viteve '60, pra pas një dekade e gjysmë që nga çlirimi, do të bëhen hapat e parë për ta nxjerrë nga ky shabllon letërsinë shqiptare. Në këtë kontekst duhet përmendur, pikërish viti 1958, kur Petro Marko do të botojë romanin e tij të parë "Hasta la Vista", që sjell një tjetër tematikë në romanin shqiptar, një tjetër frymë dhe ndjeshmëri në paraqitjen e personazheve (tanët dhe të huajt). Dy vjet më vonë ai do të botoië dhe romanin "Qyteti i fundit" me prirje për të shmangur skematizmin. Pas tij Ismail Kadare boton romanin "Gjenerali i ushtrisë së vdekur" (1962), që, shtegun e paralajmëruar nga romanet e Petro Markos, do ta ngrejë në një nivel ndërkombëtar.
Pas romaneve të dy autorëve të përmendur, gjatë viteve '60, Jakov Xoxa do të botojë romanin "Lumi i vdekur" që, nga një aspekt tjetër procedura, do të konsolidojë prirjen e romaneve shqiptarë, për të kërkuar rrugë të reja në paraqitjen e botës shqiptare. Pas Jakov Xoxës do të paraqitet Dritëro Agolli me një seri romanesh, Dhimitër Xhuvani, Ali Abdihoxha, Skënder Drini, Sabri Godo, Vath Koreshi etj., ndërsa majën e poezisë lirike do ta zenë Fatos Arapi, Ismail Kadareja dhe Dritëro Agolli, të cilët do të çelin një rrugë të mbarë dhe për një brez poetësh të rinj të talentuar si: Dhori Qiriazi, Bardhyl Londo, Xhevahir Spahiu, Frederik Rreshpja, Natasha Lako etj.



## Romanet e mia, fotografi të tranzicionit ballkanas

Kësaj here, ka zgjedhur ta çojë lexuesin në Kosovë. Të rrëfejë një histori të

përbashkët mes shqiptarëve e serbëve. Një histori lufte, në zemër të Ballkanit, por edhe një histori dashurie, në qendër të së cilës janë dy të rinj, Ajkuna dhe Zlatan. Shkrimtarja shqiptare Anilda Ibrahimi sjell romanin e dytë të një trilogjie, të cilën e ka nisur me romanin "Rosso come una sposa" (vlerësuar me shumë çmime në Itali). E ka titulluar "L‘amore e gli stracci del tempo". Edhe ky është shkruar në gjuhën italiane, në gjuhën e atdheut të saj të dytë, siç e quan shkrimtarja. Pas Shqipërisë në periudhën e komunizmit ka sjellë në vëmendje dramën e Kosovës, por jo duke vënë në qendër serbët. Jo për të akuzuar, por thjesht për të rrëfyer. Ende nuk i ka dhënë fund rrëfimit për Ballkanin. Ndaj edhe thotë se ka në proces një roman të tretë. Do të jetë një libër i bazuar në "histori brenda historisë", kaq mund të tregojë Anilda, për shkak të kontratës që ka me shtëpinë botuese "Einaudi" në Itali. "Ky roman do të jetë nga ana e bijve, brezi i fundit i lindur tjetërkund, që kthehet - jo fizikisht - aty ku nis gjithçka, pra në vendin e origjinës së prindërve", rrëfen ajo. Pas një Shqipërie në periudhën e komunizmit në romanin "Rosso come una sposa", ju vini me një roman të ri "L‘amore e gli stracci del tempo" ngjarjet e të cilit janë zhvendosur në Kosovë. Përse kjo zgjedhje? "L‘amore e gli stracci del tempo", që është libri i dytë i një trilogjie, fillon aty ku mbaron "Rosso come una sposa", pra pas rënies së komunizmit. Udhëtimi vazhdon në Kosovë, në fazën përfundimtare të dhjetëvjeçarit ballkanik të larë me gjak, ku bashkë me hartën gjeografike ndryshimet pasqyrohen dhe në jetët dhe fatet e njerëzve, nën trysninë e nacionalizmave reciprokë. Kush mbetet i lidhur me të shkuarën, sado mitologjike apo e lavdishme që të jetë ajo, në thelb ngelet skllav i një identiteti "fiks" të mbyllur në veten e vet dhe nuk jetohet më. Ajo që ndoshta më interesonte më shumë ishte shpërbërja e Ballkanit dhe hyrja në një botë të re, me një logjikë të re të një shoqërie më europiane, këto janë temat e mia. Në librat e mi gjendet gjithmonë ajo çka lidh të vjetrën me të renë dhe sidomos momenti i saktë i tranzicionit nga një erë në tjetrën. Romanet e mia lindin si fotografi e këtij momenti dhe personazhet e mi përfaqësojnë paradigmat e çrrënjosjes totale, jo vetëm për konceptin dhe karakterin kulturor, që na shpie në temat e larmishme migrante, por edhe në koturë me ngjyrime më të prekshme dhe më të thella të këtyre temave. Në një intervistë të mëparshme më keni thënë se kur shkruani mundoheni të jeni sa më gjakftohtë dhe të mos përfshiheni nga emocionet. Kësaj here jeni shprehur se keni vuajtur vërtet gjatë kohës kur e keni shkruar. Pse? Për shumë, shumë arsye. E para, kjo është një histori dashurie dhe të gjitha historitë e dashurive janë për vetë natyrën e tyre sentimentale, të ndjeshme. Urrej sentimentalizmin në letërsi, ashtu siç urrej retorikën. Thosha me vete edhe sikur të shmang sentimentalizmin e dashurisë, do bie në retorikën e luftës, sepse ky roman tregon luftën dhe dhunën në të gjitha

format e saj. Ne romanet e mia nuk ka personazhe të këqij. Të këqijtë për mua janë ata që gjenden në mes të historisë, persona që nuk kanë zgjedhur, por koha ka zgjedhur për ta. Kam ecur në një fill të brishtë, duke mos qenë ekuilibriste, por me bindjen e thellë që kjo mënyrë të treguari për mua është e vetmja. Doja të tregoja dramën e Kosovës, por jo duke vënë në qendër serbët. Unë nuk akuzoj, thjesht rrëfej. Atëherë si e keni përcjellë dramën e Kosovës, plagën e fundit të Ballkanit? Parimisht jam kundër bombave inteligjente të amerikanëve, bombat inteligjente nuk ekzistojnë. Në rastin konkret jam e bindur që ndërhyrja e OKB-së ishte e vetmja rrugë shpëtimi për Kosovën. Ishte në akt, një gjenocid ndaj një populli të tërë, politika paqësore e Rugovës nuk pati asnjë rezultat dhe nuk mund të kishte më një bashkëbisedues si Millosheviçi, kështu që e përsëris se rruga që u ndoq ishte e vetmja. Pres ndërhyrjen e botës edhe në Çeçeni, në Palestinë, apo në rastin e kurdëve. Jam për lirinë e popujve të vegjël, që nuk kanë zë në histori. Një histori dashurie mes një djali serb dhe një vajze kosovare, të cilët i ndan lufta e Kosovës... Dashuria mes të dyve, mos ndoshta vjen si një mesazh paqeje për të dyja vendet? Ka kaluar koha që letërsia ishte ajo që sillte mesazhe, nuk besoj në të tilla mesazhe, kështu që do të ishte më mirë të përdornim fjalën urim. Në qendër të romanit janë dy të rinj, të cilëve lufta u ndryshon fatin dhe koha e pamëshirshme, siç di të jetë vetëm ajo, u copëton ëndrrën e dashurisë që i mbajti gjallë. Këtu, dashuria është më e fortë se historia, por që të dyja janë të përkohshme përballë kohës. Edhe titulli vetë e ka frymëzimin nga një poezi e poetit anglez, John Donne, "gli stracci del tempo" pra "të grisurat, copat e kohës". Për të shkruar këtë roman jeni frymëzuar nga historitë e vërteta. Ju vetë keni njohur nga afër refugjatë kosovarë, ashtu sikundër edhe serbë. Për të krijuar keni gjithnjë nevojë për t‘u ngacmuar prej të vërtetave, apo në raste funksionon edhe thjesht fantazia? Isha nisur për të treguar realitetin e luftës, aty ku ana humane e atyre që janë përfshirë kryqëzohet me anën politike, ose më mirë në këtë rast me anën etnike. Doja të rrëfeja jashtë çdo qëllimi propagandistik dhe jashtë çdo etikete, që si e tille do të kishte qenë thjeshtësim pra me një fjalë, trillim, dhe si rrjedhim edhe operacion letrar i dyshimtë. Është e vërtetë, jam mbështetur tërësisht në sfondin historik, që për mua është shumë i rëndësishëm. Por unë spostohem vazhdimisht në këtë sfond historik, sepse rrëfimi është edhe ëndërr, fantazi, krijim. Një shkrimtare si ju, që jeton e punon larg Shqipërisë, a e ndjen të nevojshme të jetë në kontakt me lajmet e kronikat që vijnë prej vendit ku u rrit? Në erën e globalizimit është shumë e lehtë të ndjekësh të rejat e atdheut tënd të mëparshëm. Sepse edhe atdheu është një koncept i lëvizshëm, që spostohet vazhdimisht, ashtu si edhe gjuha. Nuk jam e lidhur dëshpërimisht me konceptin e përkatësisë etnike dhe me

mitin e tokës mëmë. Kam një atdhe të dytë, ku po jap kontributin tim si shkrimtare në gjuhën italiane. Një atdhe të dytë që nuk eklipson të parin, njëri nuk përjashton tjetrin, vlen parimi i vazove komunikuese. Nuk i përkas më realitetit shqiptar, realiteti është përditshmëria. Mund të citoj fituesen e "Nobel"-it të këtij viti, Herta Muller, që thotë: "Atdheu është çka flitet". Nuk vuaj aspak për këtë, e shoh gjithçka nga pozita e një njeriu të ndërgjegjësuar, që e di se atdheu ecën më së miri dhe pa të. Si shkrimtare, kam ende për të treguar. Ballkani për mua ngelet plaga ime, ngelet pasioni im. Ndoshta në këtë formë, në këtë largësi, jam edhe më e pranishme për atdheun. Nuk mendoni kështu? Përse nuk keni pranuar që romani juaj i parë të përkthehet e të botohet në gjuhën shqipe? Është e vërtetë që shtëpi botuese shqiptare kanë kontaktuar shtëpinë time botuese "Einaudi", për të blerë të drejtat e autorit për botimin në Shqipëri të "Rosso come una sposa". Nuk përmend emra, por në largësi i falënderoj nga zemra për vlerësimin që i kanë bërë romanit tim. Edhe për mua ka qenë kënaqësi e madhe të konstatoj që ofertat m'i kanë bërë botues larg logjikave të letërsisë komerciale. E megjithatë nuk kam pranuar. Sepse mënyra e të treguarit tim nuk i përshtatet as gjendjes shpirtërore që populli shqiptar kalon në këto momente dhe as klimës politike, sociale e kulturore të vendit në përgjithësi. Unë rrëfej për kënaqësinë e rrëfimit, letërsia për mua është shumë e çmuar për ta përdorur (shpërdorur) si mjet për larjen e mërive politike dhe hakmarrjen personale në largësi. Tonet e mia nuk janë retorike, dhe pikërisht këto tone janë pa vend në atë kontekst. E kuptoj popullin tim, është e vështirë të marrësh distancat kaq shpejt nga e kaluara dhe ta shohësh atë me gjakftohtësi dhe paanësi. Mua më ka ndihmuar largësia. Në dorë keni një libër të tretë, për të cilin thoni se do të jetë fundi i trilogjisë. Në ç'kohë e në ç'hapësirë do të vendosen ngjarjet? Po shkruaj librin e tretë që mbyll trilogjinë e Ballkanit. Isha nisur nga fillimi i viteve '900, nga shoqëria arkaike e një krahine të Jugut dhe hyrja në modernitet. Në librin e dytë trajtoj ndryshimet e Ballkanit, vdekjen e shoqërive bazuar ne koncepte etnike, rikrijimin e kufijve, vendeve, familjeve, fateve. Libri i tretë do të ketë gjithashtu një sfond të rëndësishëm historik, që në këtë moment nuk mund ta them, për arsye të lidhura me ekskluzivitetin e kontratës time me "Einaudin". Le ta themi në një mënyrë tjetër: do të jetë një libër i bazuar në "histori brenda historisë". Nëse në librin e parë isha nga ana e nënave, në të dytin nga ana e baballarëve, i treti do të jetë nga ana e bijve, brezi i fundit i lindur tjetërkund, që kthehet - jo fizikisht- nga aty ku nis gjithçka, pra në vendin e origjinës së prindërve.

# Ç'SHKRUANTE AGOLLI, ÇABEJ, SHUTERIQI, ÇAÇI, SPASSE, BUDA, PAÇO, GJATA, KUR VDIÇ FAN S. NOLI

Vdekja e shkrimtarit, historianit, politikanit, përkthyesit dhe krijuesit të kishës të parë autoqefale shqiptare, Fan.S.Noli, më 13 mars të 1965-s ngjalli edhe reagimet e gjithë intelektualëve shqiptarë. Megjithëse brenda kontekstit të periudhës komuniste, secili prej figurave më me emër të asaj kohe është përpjekur të përshkruajë ndjesinë që provoi nga mungesa e gjigantit të letrave shqiptare dhe boshllëkun që krijoi vdekja e tij në artin shqiptar. Skulptorë, shkrimtarë, poetë dhe piktorë, sipas mënyrës së tyre kanë derdhur disa rreshta një muaj pas vdekjes, në nder të një prej shtyllave të historisë moderne shqiptare. Gazeta "Tirana Observer" ka arritur të sigurojë një botim të revistës "Nëntori" të Lidhjes së Shkrimtarëve dhe Artistëve të prillit të vitit '65.
Duke filluar nga Dhimitër Shuteriqi, Aleks Çaçi, Aleks Buda, Sterio Spase, Eqerem Çabej e duke përfunduar te shkrimtari i njohur, Dritëro Agolli, ju do të mund të lexoni përshtypjet dhe vlerësimet për personazhin e Fan Nolit. Ndërkaq ky është vetëm blloku i parë i këtyre intelektualëve të asaj kohe. Pjesën tjetër do të mund ta ndiqni në numrin e së dielës.

**Dritëro Agolli**
***Poet***
Gati të gjithëve na ka ndodhur kështu: në fëmini e rini kemi dashur një poet a vjershëtor. Nga dashuria, atë e kemi përfytyruar poet të madh. Kanë kaluar vite e ne me keqardhje kemi thënë: "qenka i vogël, kot e paskemi idealizuar!" Po ka poetë, që me rrjedhjen e viteve, para syve tona, rriten e rriten e përherë e më shumë bëhen të papushtuarshëm. I tillë është edhe Fan.S.Noli. Për mua në fëmini e rini, ai ka qenë një poet i madh. Vitet shkuan. Filluan të më dalin thinjë të bardha. Ai në vetëdijen time u bë si piramidë Egjypti, pastaj madhëria e tij arriu përpjesëtime që nuk mund të merren me mënd. Tani ai mbylli sytë. Unë shfletoj "Albumin", ndjej si ai që qesh. Po kjo e qeshur është e madhe e përmbajtur. Unë shfletoj "Albumin", ndjej se ai vajton. Po ky vajtim është i thellë, po i përmbajtur. Ai nuk din të përlotohet me mallëngjim të vockël. Gjithçka ai në vargje e bën të madhe, të fuqishme. Ai e bëri Don Kishotin të ëndërrojë shqip, ai e bëri Otellon të zemërohet shqip, ai e bëri Hamletin të pikëllohet shqip, ai

e bëri Omar Khajamin të tallet e të qeshë shqip....Me këtë ai tregoi se gjuha shqipe është një gjuhë që mund të japë gjithë nuancat e fjalëve e tingujve e gjithë shkallët e mendimit njerëzor. Fan Noli për ne poetët e rinj mbetet një ndër mësonjësit e mëdhenj të vargut. Ai na thotë se fjalë në varg duhet të jetë e tillë që askush të mos guxojë ta lëvizë nga vendi. Provo dhe hiqi një fjalë apo një tingull vargjeve të Fan.S. Nolit! Vargu i tij është kala, fjala shkëmb kalaje, që nuk e lëviz dot. Ai shkroi me dashuri e dhëmbje të madhe për popullin. Poezia e tij mund të futet thellë në shpirtin e çdo njeriu.

**Sterjo Spasse**
***Shkrimtar***
FAN NOLI - Kryekalorësi i lirisë shqiptare, dhimiurgu i vërbit shqip, i mërguari i madh, figura me poliedrikë e inteligjencës shqiptare, - na varfëroi me vdekjen e tij. Por FAN NOLI na pasuroi me krijimtarinë e tij enciklopedike e me veprimtarinë e tij të gjithanshme dhe AI vetë hyri në historinë e Shqipërisë si 'një flamur heroik i shoshitur me plumba, por i paunjur', si një shqiponjë që u sul nën flamurin e kuq në flakë të luftës duke iu dridhur trupi nga dehja e barutit e duke iu ndezur shpirti nga zjarr i lirisë me thirrmën: "Rroftë Shqipëria!". Ai u vendos në alltarin e kombit tonë si një "trim tribun i Vegjëlisë" e "vigan liberator", - personazh i denjë për poema homerike e për muzikë shopeniane, kurdoherë me notën më madhore epiko-lirike, kurdoherë me frymë Shqipërije! Ai mbetet si një poemë epope e madhërishme, që do të frymëzojë ndër shekuj breznitë shqiptare! Dhe në këto momente zije e krenarie mbetemi kurdoherë të dëshiruar e të lektisur për të parë një ditë kurmim ose zemrën e tij të prehet në gjirin e mëmës Shqipëri mbuluar me lavditë e flamurit të socializmit.

**Dhimitër Shuteriqi**
***Shkrimtar***
Noli vdiq! Shqipëria, me futën e zezë, hedh një vështrimi të përlotur dhe krenar mbi djalin e saj, mbi veprën e tij - jo mbi një lipsan, po mbi një shtatore graniti në një nga këto male të lartë, si ç'u ngrit vërtet shtatore vepra e tij ndër malet e kulturës tonë. Dhe secilit prej nesh i gjëmojnë në vesh troketë e tij stentoriane, thirrjet për shpëtimin e Atdheut, thirrjet për të refuzuar feudalët, për bashkim të fshatarëve dhe të punëtorëve "që nga Shkodra gjer në Vlorë", - apo vargjet e tij fishkëllyese të anadollakësisë, të zgjyrës së agallarëve, vargje ku Noli i nxirrte tradhtarët lakuriq e pis në sy të popullit, me kamxhikun përpara, si gjykatës dhe hakmarrës popullor. Janë marshe me tinguj biblikë si ai i Barabait, po nëpër to marshon historia e Shqipërisë, - lufta për tokën, për demokracinë, për kulturën.

Noli vdiq! Shqipëria edhe njëherë mbahet me kokën lart për veprën e politikanit , të letrarit, të artistit, të shkencëtarit. Përpjekja e tij patriotike hyri në faqet e arta të historisë dhe brezat, si ç'e kanë kujtuar, ashtu edhe do ta kujtojnë me admirimi e veneratë. Fjala shqipe e tij, që ushqeu kaq breza, do të vazhdojë të ushqejë bijtë, nipërit e stërnipërit tanë në shekuj, me atë forcën e saj të rrallë, me atë harmoninë klasike,- ajo shqipe që, duke u kalitur në kudhrën e luftës për liri dhe demokraci, mori tinguj nga tërmetet që lëkundën shoqërinë e nga vringëllimat e shpatave. Po edhe nga burimet dhe krojet, nga fërshëllimat e fëshfërimet e gjethit dhe të ernave. Në të shpalosi fletën flamuri kuq e zi dhe zhgaba, apo u hodhën sulm me ushtrinë e Skënderbeut, apo buçiti Brutusi e klithi Otelloja, qau Ofelia, Omar Khajami qesëndisi buzëgaz e buzëvrer fetë e dogmat e gjer në Prishtinë, kurse Don Kishoti shtjelloi ëndrrat e tij qesharake aq edhe tragjike. Nëpër tribuna, siç ishin ato të ndonjë ballkoni në Korçë apo të ndonjë kishëze në Amerikë, të parlamentit shqiptar apo Lidhjes së Kombeve, fjala e tij kaq spontane e kaq e lidhur, kaq rrëmbejtëse, sidomos, bëri të shtangin si njerëzit pa opingë ashtu edhe dhelprat e diplomacisë. Me gjallje të tij ai është bërë një klasik në Atdhe. Ky klasik i gjallë i shqipes, që mbylli sytë më 13 mars në Florida, në atë çast të fundit duhet t'i ketë buzëqeshur fatit të madh të Shqipërisë. Ai, në atë çast suprem duhet edhe një herë t'i ketë buzëqeshur veprës që na la dhe bashkë me atë vepër, që midis nesh është aq e gjallë, të vijë me mendje tek ne përjetë, ashtu siç e dëshiroi aq fort tërë jetën.

**Aleks Buda**
***Historian***
Fan.S. Noli nuk është vetëm një figurë e shquar e kulturës sonë kombëtare, madje edhe botërore. Ne nuk do ta vlerësonim drejt këtë mendje të madhe universale, të parë midis atyre që i dhanë impulse të fuqishme historisë sonë politike e shoqërore si mendimtar, si burrë shteti, si udhëheqës politik në çaste kthesash vendimtare të historisë sonë të re. Ai përfaqëson për ne mishërimin e idealeve të Rilindjes - por në një plan më të lartë tashmë. F.S.Noli i zhvilloi më tej, në mënyrë revolucionare elementët demokratikë në mendimin e veprimtarinë e Rilindësve tanë dhe arriti deri në atë kthesë vendimtare për gjithë historinë tonë: në kuptimin se liria dhe pavarësia kombëtare, përparimi kultural e shoqëror nuk do të fitoheshin e mbroheshin po të mos bëheshin çështje të "katundarit e punëtorit", të "miletit", po të mos lidheshin me çështjen e madhe të çlirimit të popullit punonjës në gjithë botën dhe me luftën antiimperialiste. E njëjta vijë e madhe zhvillimi konseguent edhe në veprën e tij shkencore, në historiografi: nga "Historia e Skënderbeut" e vitit 1921 - ku kryetrimi është

pothuajse një "gjysmë-perëndi", që zbret në gjirin e popullit - në veprën e vitit 1946, ku është populli ai që i fal fuqitë e tij të pashtershme kryetrimit, e deri në librin mbi Bethovenin, ku në mënyrë kaq të thellë e bindëse lidhet gjeniu i muzikës me revolucionin e madh frëng. E vajtojmë se prisnim të na falte ende kaq vepra mjeshtërore se prisnim që të realizonte ëndrrën e tij e tonën - të shihnim në Shqipërinë - mëmë. Por figura si F.S.Noli nuk mund të vdesin.

**Janaq Paço**
***Skulptor***
Kur u inaugurua monumenti i Skënderbeut në Krujë, Fan Noli më dërgoi një letër me anën e së cilës më përgëzonte për punën time që përjetësonte në skulpturë figurën e heroit tonë legjendar. Më mallëngjyen ato pak rreshta të poetit dhe patriotit të madh, të atij që, shumë vite më para mejet e kish përjetësuar me historinë e tij figurën madhështore të Skënderbeut, dhe më lindi kështu dëshira t'i vihem punës për të krijuar figurën e atij që ia kushtoi jetën atdheut, të cilin e dëshiroi për së gjalli duke qëndruar pothuaj gjithmonë larg. Fan Noli më dërgoi disa fotografi të tijat të fundit dhe unë u mundova që më 1959 të krijoj diçka mbi poetin tonë të mërguar, mbi atdhetarin dhe luftëtarin e paepur për pavarësinë kombëtare dhe lulëzimin e Shqipërisë!



**Fatmir Gjata**
***Shkrimtar***
Në kohën kur ne i gëzoheshim pranverës së njëzetë e njëjtë të jetës së lirë, vdiq i fundmi i Rilindësve, pushoi së rrahuri zemra e bardhë e marathonomakut tonë. Armiqtë nuk na lejuan t'i shkonim pranë. Por kjo s'na prish punë. Të gjithë ne, edhe ai që ka pasur fatin ta njohë e të bashkëpunojë me patriotin e madh, edhe ai që është mëkuar me perlat e ndritura të poetit të madh, tërë populli, me mendje e shpirt, u rreshtua para shtratit të pamortshëm, u përkul me nderim e mirënjohje dhe i dha lamtumirën e fundit me mallëngjim të thellë, me dhimbje e me krenari të ligjshme. Se Noli është bir i shquar i Shqipërisë dhe jo i laro-derbederëve. Ai jetoi e vdiq në Amerikën e zezë, po zemra e mendja e tij ishin gjithmonë në Shqipërinë e tij. Ç'fat i hidhur dhe i rëndë! Dikur njerëzit dhe toka shqiptare rënkonin ndënë zgjedhën e beut e të të huajit. Bijtë më të mirë të Shqipërisë lëngonin në mërgim. Megjithëse ky fat ka qenë kaq tragjik. Noli gjithmonë pat shpresuar që të vinte në Shqipëri. Ky ishte amaneti i tij i fundit. Ai donte të vinte në Shqipërinë e re, që realizoi ëndrrën e tij të hershme, në Shqipërinë e vogël që "qëndron ballë përpjetë dhe di t'ua japë xhuvapin kapadainjve që i bien më qafë, qofshin të humbur... qofshin të mëdhenj..." Dhe amaneti s'bëhet ujë. Noli

s'erdhi dot i gjallë. Po eshtrat e tij do të prehen përjetësisht vetëm në këto brigje të rilindur, që ai i pat ndërmend ditë e natë. Se ato nuk mund t'i tretë dheri i huaj! Noli, me tërë veprën e tij të madhe, diti të gjejë rrugën që shpinte në zemrën e shqiptarëve. Ai ka hyrë atje përgjithmonë dhe do të vazhdojë të rrojë në shekuj. Ai ka qenë kurdoherë me ne dhe s'ka për t'u larguar kurrë.

**Eqrem Çabej**
***Gjuhëtar***
Në këto çaste, në mes të kaq shkrimtarëve, një njeri që s'është shkrimtar e ka vështirë të thotë një fjalë të vetën për një personalitet shkrimtari me një format të tillë siç është Fan Noli.
Në qoftë se fjala që vepra e një shkrimtari është pasqyra një e vërtetë e forma mentis dhe e shpirtit të tij ësht' e drejtë, atëherë vjershat që shkroi ky poet dhe veprat e shqipëruara që na ka lënë përfaqësojnë në kuptimin e tyre simbolik që në krye e deri në fund një konfesion të vetëm, credon e një njeriu e të një jete. Në këtë kuptim nuk është një gjë gand e rastit që Fan Noli mori e përktheu një varg tragjedish nga të Shakespearit, në të cilat përpjekjet për liri sociale e politike dhe konfliktet e brendshme shpirtërore janë ndërthurur në një mënyrë si moskund në literaturën botërore; që ai shqipëroi disa drama të Ibsenit, Don Kishotin e Cervantesit, Rubajatet e Omar Khajamit, disa vjersha të Edgar Poes, Baudelairit e të tjera; e që në kohën e qëndrimit të tij si emigrant politik në Mauern afër Vjenës pas fjalëve të mikut të tij Norbert Joklit u muar për një kohë të gjatë me planin e përkthimit të Faustit të Goethes, duke studiuar edhe disa nga komentarët e këtij vepre. Nuk është gjithashtu një gjë gand e rastit që ai shkroi Historinë e Skënderbeut dhe ato vjersha që shkroi. Kudo në këto vepra, në krijimet e veta e në përkthime, është përdredhur fryma komplekse e shkrimtarit. Ai i ka jetuar ato, ka jetuar vetë nëpër to, në figurat e heronjve. Kudo në këto na shfaqet, ku më çelur, ku më mbyllur, shpirti i autorit të tyre. Ai na del pa dashur si te Bruti, ashtu dhe te Hamleti, te Don Kishoti, ashtu si te Omar Khajami, te profeti Moisi ashtu sit e Galileasi, te Prometeu i mbërthyer e te armiku i popullit, që në të vërtetë është miku i vërtetë i tij. Revolucionarë e profetë, poetë e dashamirës aktivë të njerëzimit janë po aq mishërime të unë-s së tij, nëpër ta shprehet ai vetë. Në këtë vështrim dhe shqipërimet në një kuptim më të thellë janë krijime të tij. Fan Noli si për formimin e tij poetik si për shprehjen gjuhësore qëndron më vete në literaturën shqiptare. Ai nuk është poet i lartësive eterike, po është shkrimtar i plisit të dheut. Është një Ante i literaturës sonë, që i merr fuqitë prej mëmës tokë. Ai ka të vetën diçka demonike, e cila mbase është vetia e parë e njeriut krijonjës, cilësia e mirëfilltë e furor poëticus, e marrëzisë së poetit të vërtetë. Në fushën e kësaj literature ai nuk është një fill bar, që sot bleron e nesër thahet; nuk është

as lule, që sot shkëlqen e nesër veshket. Ai na paraqitet si një lis i moçëm e plot gdhenj; lis i vetmuar, po me rrënjë ngulur mirë në të thellat e dheut. E këtillë mbetet edhe gjuha e tij. Në këtë nuk dihet ëmbëlsia e flladit të verës sesa furia e murrërit të dimrit. Ajo nuk ka aromën e luleve, por ka erën e shëndoshë të dheut. Ka edhe diçka prej pikash të rënda e të idhëta, në të shprehet ana e rëndë e jetës shqiptare. Në këtë poezi shihet sa mund të jetë gjuha shqipe e ashpër dhe e vrazhdë, dhe e fortë në ashpërsinë e saj. Me zhdukjen e këtij njeriu të rrallë një valë pikëllimi përshkroi an' e mb'anë botën shqiptare, kudo ku i thonë bukës bukë e ujit ujë. Por kjo nuk është një valë dëshpërimi. Fan Noli nuk është një madhësi efemere. Fjala e tij nuk është nga ato që i merr era. Në këtë Shqipëri mëmë e lashtë burrash të shquar, të cilën ai e deshi me të gjitha fijet e zemrës, ai mbetet i gjallë ndër ne, si sot si në ditët që do të vijnë.

**Aleks Çaçi**
***Poet***
Lajmi i vdekjes të Fan.S.Nolit na preku në zemër. Po ne krenohemi që vepra e tij do të mbetet e pavdekshme gjatë shekujve dhe do t'u tregojë brezave të ardhshëm se njeriu gjersa të jetë gjallë, duhet të punojë pa u lodhur për të mirën e popullit dhe të Atdheut. Penda e tij e artë, fjala e tij therëse, e ngrohtë, do të tingëllojë gjithnjë si një kushtrim, si një këmbanë, ku do të gjejnë burim frymëzimi, për vepra të mëdha, të rinjtë e çdo kohe. Fan. S.Noli vdiq, por ai rron dhe do të rrojë në zemrat tona. Larg atdheut vdiq, po ai është gjithnjë pranë nesh, midis nesh dhe na flet akoma. Ai shikon se si ndërtohet dhe zbukurohet vendi ynë, si lulëzon Shqipëria. Që në bankat e shkollës, vjershat e tij, proza e tij e bukur, fjalimet dhe artikujt e tij, më kanë lënë një mbresë të madhe. Ashtu si tridhjetë vjet e ca vjet më parë më tingëllojnë, edhe sot, vargjet:

Ngrihuni dhe bjeruni
Korrini dhe shtypni,
Katundarë e punëtorë,
Që nga Shkodra gjer në Vlorë.

Unë, një fshatar i varfër, i shtypur nga çifligarët dhe agallarët, i kam ndjerë thellë këto vargje dhe më kanë frymëzuar që të urreja akoma më shumë shtypjen dhe skllavërinë. Thirrja e Nolit, me këto vargje, u bë realitet, kur më 1941, u themelua, nga shoku Enver Hoxha, Partia jonë e lavdishme Komuniste që ngriti punëtorët dhe fshatarët në këmbë dhe u dha dërmën xhelatëve të popullit. Ëndrra e poetit, patriotit, luftëtarit u bë realitet. Njerëzit si Fan.S. Noli nuk vdesin. Ata i kanë rrënjët në popull,thotë studiusi shqiptar Elton Tafaruçi.

# ENCIKLOPEDIA 3 VJEÇARE E SHQIPTARËVE TË MAQEDONISË

Gruevski edhe Georgievski kanë të njëjtin qëllim, realizimin e ndarjes së Maqedonisë sipas projektit të ASHAM-së në vitin 2001. Por, ata edhe dallohen. Frymëzimi i kryeministrit aktual vjen nga Beogradi dhe ka gjasa reale të jetësohet.

Duhet të jesh i marrë për të mos kuptuar prapavijën e politikës që udhëhiqet nga kryeministri i Maqedonisë, Nikolla Gruevski. Pikërisht të tillë janë shumica e politikanëve shqiptarë në Maqedoni. Jorastësisht u hangua edhe enciklopedia e famshme maqedonase, prej të cilës politikanët tanë kërkojnë të distancohet kryeministri, njeriu i cili financoi këtë projekt dhe i cili bëri promovimin e tij. Ai më 16 shtator mes tjerash kishte thënë se "ky projekt ndoshta nuk është tregues i plotë për jetën dhe zhvillimin e Maqedonisë, mirëpo kjo vepër, në mënyrë autentike skenon pikëpamjet maqedonase për të kaluarën dhe të tashmen kulturore dhe politike kombëtare dhe pretendon të jetë informatë objektive dhe integrale për ne dhe vendin tonë". Pavarësisht kësaj deklarate, ku ai në mënyrë të hapur pozicionohet në mbrojtje të kësaj vepre, që sipas tij paraqet "pikëpamjen maqedonase", drejtuesit e politikës shqiptare në Maqedoni, koncentrohen me përgjegjësinë e vetëm akademikëve shqiptarë, të Bllazhe Ristevskit, të ASHAM dhe paralajmërojnë padi ndaj autorëve si dhe kërkojnë korrigjime të "gabimeve" dhe distancim nga njeriu i cili në çdo aspekt ishte munduar që kjo vepër të dalë si e tillë dhe të nxisë pikërisht këtë reaksion të shqiptarëve në rajon.



**Qeveri e Beogradit**

Po të analizojmë politikën trevjeçare të Qeverisë Gruevski, do të konstatojmë se për dallim nga Ljubço Georgievski, i cili frymëzohej nga Sofja, kryeministri aktual Nikolla Gruevski është përcaktuar që Maqedoninë ta çojë në Serbi. Pas patriotit të madh maqedonas, në realitet fshihet një figurë e Beogradit, i cili ka për detyrë që të nxisë një konflikt të ri në Ballkan, ku do të përfshihej jo vetëm Maqedonia, por edhe Kosova, Shqipëria, Serbia dhe Bosnja. Qëllimi final i këtij operacioni do të duhej të ishte ridefinimi i kufijve të këtyre shteteve të Ballkanit, ku nuk do të kishte vend për Maqedoninë si shtet, por ajo do të mund të përfshihej në Serbi, si një pjesë autonome e saj.

## Provokimet

Në këtë analizë do të mundohem që këtë konstatim ta argumentoj me disa fakte. Pavarësisht problemeve që ka me tre fqinjët: Serbinë, Bullgarinë dhe Greqinë, kryeministri Gruevski është koncentruar që me çdo kush të shkaktojë konflikt me shqiptarët, si në Maqedoni, ashtu edhe në Kosovë dhe Shqipëri, pavarësisht qëndrimit të tyre tolerant për shtetin e përbashkët, identitetin e maqedonasve, gjuhën e tyre si dhe kulturën dhe ndjenjat e bashkëkombasve të vet, me të cilët po tentojnë ta shpijnë këtë shtet në NATO dhe BE. Që të ndodhë kjo, nevojitet politikë që do të nxisë një rebelim të shqiptarëve ndaj shtetit. Deri tani ky rebelim ka qenë i pamundur, për shkak se si askush më parë, Gruevski kishte vënë nën kontroll të plotë partitë e shqiptarëve në Maqedoni dhe duke shfrytëzuar paaftësinë për të vërejtur qëllimet e politikës së tij, ata kanë bashkëpunuar me te deri sot, duke i krijuar kryeministrit pozicione superiore para rivalëve tjerë politik maqedonas, por edhe duke i dobësuar pozicione shqiptare në këtë shtet, që disa herë iu afruan edhe luftës vëllavrasëse.

## Disa nga 100 hapat e Gruevskit

Opinionit të gjerë shqiptarë i duhej shumë kohë të kuptojë jorastësinë e shumë vendimeve antishqiptare të kryeministrit që u kurorëzuan tani me enciklopedinë maqedonase. Duke filluar me ndalimin e përdorimit të flamurit shqiptar, Ligjin për stimulimin e natalitetit vetëm të maqedonasit, Ligjin për "ndalimin" e përdorimit zyrtar të gjuhës shqipe, vendimi i për ndërtimin e një kishe në shesh të qytetit si dhe mohimi i të drejtës për ndërtimin e xhamisë në kryeqytet, mohimi i të drejtës kushtetuese për mësim në gjuhën shqipe në Idrizovë të Shkupit, detyrimi i fëmijëve shqiptarë të mësojnë në tre ndërrime dhe në klasa me mbi 40 nxënës, detyrimi i nxënësve shqiptarë të mësojnë në gjuhën maqedonase, si pasojë e mungesës së paraleleve të mjaftueshme në gjuhën shqipe (tani për herë të parë edhe në Tetovë), diskriminimi i shqiptarëve në sferën e kulturës nëpërmjet ndarjes simbolike të mjeteve buxhetore, diskriminimi që u bëhet mediave shqiptare në ndarjen e mjeteve buxhetore për reklamimin e shpalljeve qeveritare në raport 98 për qind me 2 për qind në favor të mediave maqedonase, vendimi me të cilin fëmijët shqiptarë do të mësojnë në gjuhën maqedonase që nga klasa e parë, përdhosja e shqipes në librat shkollorë të përgatitur nga autorë maqedonas ku shprehjet, toponimet dhe ilustrimet e teksteve janë bërë në gjuhën maqedonase, shkatërrimi i arsimit shqip që nga Struga e deri në Kumanovë, lejimi dhe stimulimi i shkatërrimit të UT-së nga vetë shqiptarët, racizmi ndaj shqiptarëve

në pishinën e Shkupit, objekt ky që në pronë të Qeverisë, rrahja në Nerez e grave dhe fëmijëve shqiptarë dhe "dënimi" me liri i aktorëve të këtij akti qyqar që zhvillohej para syve të policisë...

**Dobësimi i votës shqiptare**

Meqenëse këto akte politikanëve tanë ju dukeshin se janë në përputhje me Marrëveshjen e Ohrit, Gruevski shkoi edhe më tutje dhe mori miratimin e partive shqiptare edhe për shumë vendime tjera që dobësonin pozitën e shqiptarëve në këtë shtet. Ata e përkrahën kryeministrin kur këtij i duhej të dobësonte rolin e votës shqiptare dhe në vend të censusit prej 50, i dhanë atij të drejtë ta reduktojë atë në 40 për qind. Nëse më parë numri i votuesve në një zonë elektorale mund të dallohej nga zona tjetër me + – 3 për qind, që dmth 6 për qind, liderët tanë i thanë OK kërkesës së Gruevskit që dallimi mund të shkojë deri në +-5 për qind, që dmth në 10 për qind. Me këtë automatikisht ata pranuan që shqiptarët në Parlament të kenë prej 2 – 4 deputetë më pak se numri real që do të duhej të kishin nga numri i votave. Ata i dhanë Gruevskit edhe tre mandate deputetësh që të mund t'i zgjedhë me votat e diasporës së shpërndarë maqedonase. Për të gjitha këto vendime politike të theksuara më lartë, gazetarët tanë me kohë kishin informuar opinionin, por ka munguar reagimi i shoqërisë shqiptare. Në vend të tyre, me shkrimet e gazetës KOHA janë marrë më shumë diplomatët dhe misionet e tjera ndërkombëtare në vend. Shembull për këtë është numri prej 200 mijë votave fiktive, me të cilat zakonisht manipulojnë partitë maqedonase, për të cilën heshtin partitë shqiptare. Pas argumentimit të pohimeve tona, kjo u mor në konsideratë nga Misioni vëzhgues i OSBE-së, i cili i dha për obligim kësaj qeverie që ta pastrojë listën e votuesve deri në zgjedhjet e ardhshme.



**Armatosja për paqe**

Paralelisht me këtë shkatërrim të shqiptarëve në Maqedoni, Gruevski bleu tre helikopterë për nevojat e forcave policore, duke i pajisur ato me armatim super modern. Përveç shqetësimit të gazetës KOHA dhe diplomatëve të huaj në vend, për këtë dukuri nuk u mërzitën aspak politikanët tanë shqiptarë, të cilët heshtën edhe blerjen e 200 transportuesve luftarak po nga kjo qeveri. Askush prej tyre një herë nuk e shtroi pyetjen, për çka do t'i përdorë kryeministri Gruevski këto armë.

**Enciklopedia 3 vjeçare**

Kjo është vetëm një pjesë e enciklopedisë 3 vjeçare e politikës antishqiptare të kryeministrit Gruevski, i cili çuditërisht vazhdon të ketë përkrahje, herë nga njëra, e herë nga partia tjetër shqiptare. Më pastaj liderët shqiptarë të Maqedonisë, si në Prishtinë ashtu edhe në Tiranë priten njëri pas tjetrit me nderimet më të larta nga politikanët dhe autoritetet shtetërore të këtyre dy vendeve, duke legjitimuar kështu në mënyrë indirekte edhe politikën antishqiptare që udhëhiqet nga Shkupi dhe që kamuflohet nga pushtetarët tanë. Jorastësisht mungon edhe vendosja e marrëdhënieve diplomatike me Kosovën, ndaj për këtë shkak Maqedonia përbuzë presidentin e Kosovës, Fatmir Sejdiu, dhe në fund e gjithë kjo kurorëzohet me një enciklopedi maqedonase, ku sipas Gruevskit, shprehen pikëpamjet e maqedonasve ndaj gjithë të tjerëve, në këtë rast ndaj shqiptarëve në Ballkan, si dhe amerikanëve dhe britanikëve, gjegjësisht NATO-s.

**Lidhjet serbe**

Prej ardhjes së Gruevskit në krye të Qeverisë, afër tij është instaluar krejt rryma proserbe që ekziston në këtë shtet. Afër tij është Llatasi, i cili dikur përkrahte djegien e Ambasadës amerikane në Shkup, pranë tij janë profesorët Shkariq, Bllazhe Ristovski dhe bija e tij, deputetja Liljana Popovska, afër tij janë antishqiptarët Vanço Shehtanski, Todor Petrov, Partia Radikale Serbe, këtu janë lidhjet e ripërtërira me Shërbimet Sekrete Serbe, këtu janë takimet e shumta të fshehta të qeveritarëve në Beograd. Me një fjalë, afër tij janë gjithë armiqtë e shqiptarëve, NATO-s dhe BE-së. Por, aty është edhe vetë Gruevski, i cili dikur ishte këshilltar në Qeverinë e Beogradit.Për këtë shkak, nëse duan të mbijetojnë, shqiptarët në Maqedoni duhet të ndihmohen nga Prishtina dhe Tirana. Gruevski ka forcuar policinë, ka forcuar armatën, por edhe ka dobësuar si asnjëherë më parë shqiptarët në këtë shtet. Të shpresojmë se lufta të cilën po kërkon ta fillojë, do të fitojë përgjigjen e duhur si nga shqiptarët në rajon, ashtu edhe nga bashkësia ndërkombëtare, ku disa prej ambasadorëve, me inferioritetin e treguar ndaj këtyre problemeve, bashkë me partitë shqiptare, ndihmuan në krijimin e një “monstrumi” i cili do t’i vejë zjarrin Ballkanit,thotë publicisti shqiptar Lirim DULLOVI.

# GREKËT,VILIAM MAYER, ALI PASHA DHE BAJRONI

Kohezioni i dokumentacionit të Konsullit anglez Meye, përsa i përket anës historike të problemeve tepër delikate për kohën që ai relatonte, e ndihmojnë çdo historian, jo vetëm që t'i njohë ngjarjet ashtu siç kanë ndodhur, por edhe të ndjejë përgjegjësinë e pasqyrimit të së vërtetës, duke i prekur nga afër, duke nuhatur atmosferën e kohës, tendencat politike, që mbizotëronin në atë periudhë tepër tragjike e dramatike. Një epokë e tërë transformimesh të mëdha në historinë e Ballkanit. Qindra faqe në relacionet e Meyer-it shpalosen, nëpër to, kur bëhet fjalë për Shqipërinë. Një thesar dokumentesh të reja, për tu shtruar në tryezën e historianëve. Relacionet që ka lënë Ëiliam Meyer-i deri para disa viteve ende nuk ishin studiuar nga historianët dhe nuk janë të njohura nga lexuesi. Qindra libra janë shkruar për Ali Pashën deri më sot, në mënyrë të çudtëshme emri i Meyer-it nuk figuron. Më shumë njihet vartësi i tij Ëliam Martin Leake i cili ishte përfaqësuesi (residents) i Anglisë në Janinë në vitet 1809-1910, dhe Konsulli i Përgjithshëm i Francës gjatë viteve 1806-1815, Fransua Pouueville.Edhe tek librat e fundit historike- shkecore, si psh ai me titull "Kërkime për Shqiptarët dhe për Gjuhën shqipe", e Ëiliam Martin- Leake, përkthyer dhe paraqitur me një hyrje gati 140 faqe nga Xhevat Lloshi, botim i vitit 2006, emri i Ëiliam Meyer-it, Konsullit të Përgjithshën Prevezë- Janinë (1811-1835) as që nuk figuron.

**Shënime biografike**

Ëiliam Meyer lindi në Londër më 1778. I ati, Jaremiah Meyer(1735-1789), me origjinë nga Tyrigu i Virtenbergut në Londër, më 1749 punon si ndihmës pranë zmaltografit të shquar C. F. Zinke, i dëgjuar në artin e mikrografisë. Kjo e bëri të bëjë karrierë si mësues në Oborrin Mbretëror Britanik si piktor- mikrograf e zmaltograf i Mbretit George III e i mbretëreshës Charlotta. Më 1769 ekspozon portretet e familjes mbretërore dhe është një nga themeluesit e Royol Academz of Arts. Ky mjedis përcaktoi edhe hobet artistike të Ëiliamit, që po të kishte vazhduar në fushën e artit figurativ do të bëhej një nga piktorët e shquar të kohës. Ëiliami më 1796 nis shkollën në Kolegjin Eton e mandej në Trinity College Cembridge nga dhe merr diplomën e Bachelor of Arts. Udhëton mandej Itali,

Korfuz dhe në vitin 1804 nis punën si sekretar i Forestit, përfaqësues diplomatik i Anglisë në Republikën e Shtatë Ishujve. Pas pushtimit të Korfuzit nga francezët më 1807 shkon në Maltë. Meyeri merr detyrën e Konsullit në zonën e Prevezës dhe kufijve jugor të Shqipërisë (Epir). Në dokumentin zyrtar të emërimit si Konsull e ka: His Majetsy's Conul General in Albania and ther adjecent terrotoriers of the Ottoman Empire.

**Detyra e Meyer**

(Meyer, në konstelacionin politik të kohës)
Detyra e tij përkoi me ngjarje nga më të rëndësishme të kohës:
Fuqizimi i Ali Pashës dhe marrëdhëniet me Britaninë, revolta e Ali Pashës. Me Ali Pashës Meyey-ri bënë disa takime, ka disa letërkëmbime me të, përshkron veprimtarinë e Pashait në dhjetëra faqe, si dhe pasqyron në imtësi vrasjen e tij. Në plan të pare del më pas faktori shqiptarë si dhe ardhja e Mehmet Rushit Pashës në Epir, i cili konsiderohet si e kasapit të Ballkani, tmerr i rrethimit të Mesollongjit, autor i Masakrës së Manastirit dhe i krerëve shqiptarë. Detyra e Meyer-i ishte të ndiqte Revolucioni grek. Bisedat e shumta me filoanglezin Mavrokordhato dhe Kolokotroni.
Në disa relacione pasqyron bisedat me Marko Boçarin. Informon për Kuvendin e Beratit si dhe për krerët shqiptarë Ismail bej Vlora, Zenel Gjoleka, Zylyftar Poda etj. Përshkruan imtësisht kurthin ngritur ndaj Ismail bej Vlorës e vrasjen e tij. Përshkruan si rrallë kush tjetër Masakrën e Manastrit, si dhe jep vlerësime për kryengritësit shqiptar. Disa herë në relacionet e tij gjen konkluzionin se shqiptarët nuk donin të luftonin kundër grekëve, pas nisjes së Revolucionit, dezertojnë në masë, bëjnë aleancë me grekët në Mesollongj, përshkruan mosmarrëveshjet midis Omer Vrionit dhe Mehmet Rushit Pashës. Disa herë u referohet Zylyftar Poda, Rapo Hekali e kryengitjet të tjere gë njohur shqiptarë. Greqia 41 ditë zi për vdekjen e Bajronit Detyra e Meyer-it përkoi me qenien e Bajronit në Revolucion Grek, emërimin e Bajronit si Komandant i Përgjithshëm i Ushtrisë së Revolucionit, vdekjen e tij, 41 ditë zie në Greqi, për të që nga dita e ceremonisë së përcjelljes së kufomës së Bajronit në Londër, Vendimi i Qeverisë së Përkohshme greke për vdekjen e Bajronit. Meyer-i përshkruan veprimtarinë e Shoqërisë Biblike Britanike Joniane, Grigor Argjirokastriti, që ishte në atë kohë në Korfuz, botimin e Dhjatës ( Grigorin e ka në disa relacione edhe si luftëtar, kur ishte peshkop i Eubesë, para se sa të shkojë në Korfuz). Me interes historik janë letërkëmbimet e panjohura me Ali Pashën e bisedat me të, por dhe bisedat e letërkembimet me Mehmet Reshit Pashën e Omer Vrionin, dezertimet

në masë të shqiptarëve jeniçerë, e simpatia ndaj Suliotëve që i quan spartanët modern, mbrojtja e familjeve, të kryengritësve, grave e fëmijëve duke i dhënë "strehim politik" në Korfuz, problemi i robërve të luftës, pas disfatës në Mesollongj, që tronditi Anglinë, midis mentalitetit të së drejtave të njeriut sipas Kartës së Madhe e të drejtës Islame për robërit, sëmundja e murtajës në Epir ku vdisnin qindra njerëz në ditë e kujdesi i Anglisë për masat profilaktike dhe shëruese etj Këto ngjarje përcaktuan jo vetëm karakterin e tij, evolucionin e pikëpamjeve por dhe humanizmin e diplomatit, që kërkon në kriza të ndihmojë të gjithë, aleat e kundërshtarë, sidomos kur bëhet fjalë në rrethim, apo në fatkeqësi, dhe e gjitha veprimtari nuk bie ndesh me detyrën e tij politike.

**Benjamin Dizraeli**

Më i çuditshmi, nga të gjithë udhëtarët, kur ishte Konsull Mezeri-i në Prevezë e Janinë, është çifuti Benjamin Dizraeli, me të cilin do të përballeshin në Kongresin e Berlinit, Abdul Frashëri, Iliaz Vrioni, etj... Në vitin 1830, novelisti i ri anglez, udhëton me këmbë e mushkë nëpër Epir, shkruan artikuj si dhe një novelë për Skënderbeun. ( Benjamin Disraeli (Beaconsfield), novela për Skënderbeun, The Rise of Iskander (Novels and Tales by the Rigt Honorable Benjamin Disraeli, v. 7, Contarini Fleming, f. 376-461). Disraeli shprehu dëshirën, si filoturk që karakterizohet edhe kur u bë kryeministër, për të marrë pjesë në Janinë si vullnetar i veshur si jeniçer në fushatën për të shtypur revoltën e shqiptarëve, për të ndjerë si shkrimtar "gëzimin e egër të plaçkitjes". Në Janinë pritet në audiencë nga veziri i madh dhe mandej shkruan në gazetën e vet: " për kënaqësinë e madhe që u sajdisa nga një njeri i cili dita-ditës u ka prerë kokat gjysmës së njerëzve të provincës së Janinës!".

**Lufta për pavarësinë e Greqisë**

Ndërkohë me kryeministrin George Canning, roli i Britanisë së Madhe si një komb që mbante ekulibrin evropian, (me Flotën Ushtarake Mbretërore që zotëronte detin dhe si një vend industrial, pasi flota anglo- franceze kishin mbështetur Turqinë në Luftën e Krimesë e pushtuar bazën detare të Sevastopulit), askush s'mund t'a besonte që një ditë të bëhej aleate me Rusinë e Francën kundërshtare për të mbrojtur grigjën e krishterë, nga tatëpjeta që kishte marrë Perandoria Otomane, sipas propozimit të Carit të Rusisë. Statu quaon- si dogmë e parim, tani e zëvendosoi beteja e Navarionos, në luftën për pavarësinë e Greqisë nga sundimi otoman, Britania e Madhe e përkrahu pavarësinë e u bë Fuqia

garantë e Mbretërisë së Greqisë me bavarezin Othoni , duke lëvruar shuma të mëdha si ndihmë.

Vëzhguesi më afërt i ngjarjeve 1813- 1835

Detyra e Konsullit ishte të paraqiste raporte në Foreign Oficce dhe Qeverisë së Ishujve të Jonit. Si konsull, ai ishte vëzhguesi më afërt i ngjarjeve kryesore nga viti 1813- 1835, kur Liku, e kishte vartësin e tij. Ndërkohë Pouqueville ( Pukvili) mister, ndiqet nga Pashallëku si person i padëshiruar, gjë që ndikoi tek frangofonët për kultivimin e urrejtjes ndaj Ali Pashës. Tek lexon relacionet e Meyer-i ndjen jo vetëm kulturën e madhe, njohjen e historisë, por dhe pasurinë e informacion që mbledh dhe i kryqëzon, mëndjeprehtësinë, sensin politik, gjerësinë për të bërë konkluzione, bisedave me personalitetet më të njohura, leximeve të dokumentacionit burimore të kohës. Ai zbaton me besnikëri udhëzimet që i jepen nga qendra, por dhe nuk i mungon pavarësia e mendimit, ndaj bënë komente që ndonjëherë bien ndesh me pikëpamjen e eprorëve të tij. Ngjarjet i përjeton i ndjek deri në detaje e kërkon nga vartësit imtësira, që dukeshin në atë kohë si pa vlerë. Kohezioni i tyre përsa i përket probleme historike, që ai ka mbuluar, e ndihmon historianin, i cili do t'i duhet jo vetë t'i studiojë ngjarjet ashtu siç kanë ndodhur, por edhe të ndjejë përgjegjësinë e pasqyrimit të së vërtetës, duke prekur nga afër, duke e nuhatur atmosferën e kohës, ndjekjen me kërshëri tendencat politike, që mbizotëronin në atë periudhë tepër tragjike e dramatike, një epokë e tërë transformimesh të mëdha në historinë e Ballkanit. Qindra faqe shpalosen në to kur bëhet fjalë për Shqipërinë.

**Thesare për historianët**

Një thesar dokumentesh të reja, për tu shtruar në tryezën e historianëve. Relacionet që ka lënë Ëiliam Meyer-i deri para disa viteve ende nuk ishin studiuar nga historianët dhe në përgjithësi për lexuesin e thjeshtë grek mbeten të panjohura. Ato sot janë bërë objekt studimi, disertacionesh, tema diplome duke e pasuruar historiografinë e atyre viteve tronditëse, jo vetëm në Ballkan. Meyeri-i qëndroi në Prevezë, pasi atë e përzgjodhi si residencë, pranë detit e Korfuzit, deri më 1835, duke e ndjerë thellë izolimin nga bota londineze, mes ngjarjeve tronditëse të prerjeve të kokave e të gjakut që derdhej lum për liri e çlirim nga Perandoria e Hatasë. Kthehet në atdhe në disa detyra si këshilltar dhe me disa medalje. Nuk ndjeu nevojën të shkruante kujtimet apo të botonte ditarin si të tjerë. La në dorëshkrim mbi 5000- 6000, faqe të shkruara. Vdiq i pamartuar më 1869. Përvoja e fituar e Elefterios Prevelaqi në All Souls College të Oksfordit e bëri të shquhet për akribin historike dhe për adhurim për dokumentin historik

burimor. Prevelaqi i filmoi, i sistemoi dokumentacionin e marrë nga F.O. Vdes në qershor 1991 duke ua lënë veprën e tij ta ndjekin bashkëpunëtoret e tij shkencor në Akademinë e Athinës, dhe historianëve të brezit më të ri për ta pasqyruar të Vërtetën historike, ashtu siç ka ndodhur, mandej të bëjnë interpretimet sipas kritereve, që nuk mund të jenë të njëjta nga një vend tek tjetri, nga një epokë tek tjetra. Veçse Historia është mëma e të Vërtetës dhe njëkohësisht Gjykatësja e Botës,thotë studiuesi  Dionis Qirixidhi.

# ALEKS BUDA - (1911-1993)

Aleks Buda lindi në Elbasan (Shqipëri) në vitin 1911 dhe vdiq në Tiranë në 1993. Është shkolluar në Itali dhe Austri. Krijoi Akademine e Shkencave te Shqiperise dhe njekohesisht u zgjodh kryetari i pare i saj ne 1972.

Pasi kryen studimet e mesme dhe të larta në Vienë për letërsi, ai fiton titullin profesor dhe bëhet anëtar i Akademisë së Shkencave dhe kryetar i saj që nga krijimi e deri në fund të jetës së tij. Veprimtaria kryesore e tij ishte studimi i historisë, veçanërisht në fushën e historisë mesjetare shqiptare dhe të Rilindjes Kombëtare. Ai është bashkautor dhe redaktor përgjegjës i tekstit të "Historisë së Shqipërisë vëllimi I" dhe autor i disa studimeve për periudha të ndryshme të Historisë së Shqipërisë, sidomos për atë të "Skënderbeut" për entrogjenezën e popullit shqiptar si dhe autor i shumë shkrimeve publicistike. Buda ka shkruar edhe hyrjen 18-faqesh të botimit të veprës së Marin Barlecit, "Rrethimi i Shkodrës", e cila u përthye nga Henrik Lacaj dhe u botua në Tiranë në vitin 1967.
Ka pasione, dhe janë shumica, që me kalimin e moshës në mos shuhen, plaken bashkë me trupin. Po ka që me kalimin e viteve, lulëzojnë. Është pasioni për librin që na e tregon Aleks Buda (1911-1993), themeluesi i Akademisë së Shkencave të Shqipërisë, kryetari i parë i saj dhe më jetëgjati. Historia, edhe pse e bija, Tatjana (Buda) Haxhimihali e ka shkruar tek kujtimet e botuara para tri viteve, del prapë në skenë tani që u bë zyrtare, dhurata me nëntë mijë vëllime nga Biblioteka e profesor Budës për Bibliotekën Kombëtare.
Mbas koleksionit të Mit'hat Frashërit, ndoshta ky është i dyti fond i rrallë personal që gjen vend në BK. Shkon në vend një amanet i albanologut, ndërsa me dhjetëra vëllime të tjera Tatjana i ruan në shtëpi.
Ky është fondi i librave që si "kriter" ka dedikimin. "Leksit, me dashuri, këto duaj lulesh djali". Mitrush Kuteli i shkruan Aleks Budës këtë kushtim në faqen e parë të "Këngë dhe britma nga qyteti i djegur", botim i vitit 1944. Pra, ka shumë që janë donum auctoris. Gruaja që njeh pothuajse historinë e çdo libri, tregon se në ato raste ku nuk gjen shënim nga autorët, dedikimet janë përcjellë me kartvizitë. Ja dhe një tjetër, nga Eqrem Çabej tek një botim polak i studimit të tij "Vendi i shumësit të singularizuar në shqipe", i vitit 1958. Veprat e Franc Banbingerit. Ai hyn tek autorët miq të rrallë të akademikut shqiptar. Historiani i perandorisë otomane pati lidhje të çuditshme me Shqipërinë, vendi ku gjeti

vdekjen. Mbylli sytë në krahët e Aleks Budës. Këto histori Tatjana ka për t'i shkruar një ditë. Ajo ka aftësinë të rrëfejë pa e mërzitur lexuesin gjëra që i ka jetuar dhe të jetë e besueshme kur shkruan për gjëra që vetëm i ka dëgjuar. Ajo është dora që ka humanizuar kujtimet e shkruara në emër të profesor Budës.
Literatura dhe titujt në gjuhën gjermane dominojnë raftet. Ëshë gjuha bazë e formimit të tij. Tatjana që nuk rri gjatë tek kujtimet, tërheq nga rafti me dritë që i zbret e përmbajtur në fytyrë, përrallat e Grimëve në gjuhën gjermane, një libër i dashur që Buda baba ua lexonte në fëmini, në shqipe, duke i përkthyer aty për aty. Ka tituj të vjetër 250-vjeçarë. Aty është letërsia shqipe që nga fillimet, gjen libra këndimi të shtypur në alfabetin e Sofjes më 1902. Është e kuptueshme, sepse kjo bibliotekë i ka fillimet në shekullin e nëntëmbëdhjetë, nga gjyshi i Budës, Anastas Buda, intelektual që kishte studiuar në Padova.
Fondin bazë të kësaj pasurie, akademiku i ardhshëm e krijoi në kohën e studimeve në Salzburg dhe më pas në Vjenë prej nga do të kthehej në Shqipëri me afro 10 mijë vëllime "fryt i një gjahu sistematik nëpër antikuariate", të blerë me shumë sakrifica, "disa herë duke hequr nga goja edhe kafshatën ose duke hequr dorë nga dëfrimet e moshës së rinisë."
Në kujtimet e Tatjanës të cilat janë shkruar në vetë të parë sikur ky të jetë zëri i Aleks Budës (jo e zakontë në memuaristikën shqipe) thuhet: "Isha një dashurues maniak librash. Blija vepra të mira, por me lidhje të dobët, sepse kisha leverdi. Parimi im i pandryshuar gjithmonë ka qenë: sa më shumë libra me më pak para. Nuk mund të mburrem se në bibliotekën time kam edicione të rralla për nga paraqitja, siç mund të mburret një bibliofil i vërtetë, por them se kam libra vërtet me vlerë për nga përmbajtja." Leximi i çdo libri e nxiste për të lexuar të tjerë. Në themel janë filozofët, autorët grekë dhe latinë, të cilët i ka lexuar në gjuhët origjinale, dhe më tej "gjermanët e mëdhenj" Kant, Hegel, Gëte, deri tek Frojdi apo Kafka. Kultura gjermane dhe austriake ishte një ishull dhe më i madhi i bibliotekës që deri në fund të jetës ishte rritur deri në 20 mijë vëllime. Tek "Librat e mi", një kapitull tek kujtimet e Tatjanës flitet për tituj të tillë si "Bota si vullnet dhe si përfytyrim" i Shopenhauerit, "Das Kapital i Marksit", "Mein Kampf" i Hitlerit, "Dottrina Fascista" e Mussolinit apo "Manifesti i Partisë Komuniste" të Marksit dhe "Origjina e pronës private dhe e shtetit" e Engelsit. Po edhe për dobësinë që Buda kishte për të quajturit intelligenzen-roman, libra të Tomas Manit, të cilat i kishte lexuar dhe rilexuar. Në fakt, një pjesë të mirë të "gjermanëve të mëdhenj" ajo i ka shpënë tek koleksioni dhuratë për Bibliotekën Kombëtare.
Tek ata që nuk kanë ndërmend ta lënë shëpinë e Tatjanës është vepra e Gëtes me disa seri e vitit 1845; "më e mira histori e Evropës" , siç e quan ajo serinë e

Teodor Momsenit, si dritë që vinte nga një kulturë perëndimore ndërsa historia e kontinentit vinte e parë nga Lindja sovjetike; një botim i vitit 1970 i “Në kërkim të kohës së humbur” i Marsel Prustit, që ka hyrë në këto rafte atëherë kur frëngut dhe gjithçka e sërës së tij e klasifikuar e ndaluar, as i përmendej emri. Apo Moria e revistave, katalogëve dhe librave të artit duken më “të keqpërdorurit”. “Van Gogh” për shembull është aq shumë i shfrytëzuar sa është bërë fije-fije. “Një libër kur vjetërohet nga përdorimi, tregon që ka shërbyer. Pikërisht për këtë babai ishte i kënaqur.” Sa njerëz që nuk mund të gjenin tjetër kund autorët e ndaluar i kanë shfrytëzuar këta libra.“Habent sua fata libelli” thotë gruaja duke e thyer i rënë në kokë gjithnjë në kohë, heshtjes që krijohet kur tregon episode që kanë për t’u rrëfyer në pjesën e dytë të kujtimeve.
Por në këtë pikë, gruaja duket sikur nuk ka qejf të bëjë plane për të qenë gjoja e sigurtë në ato që thotë dhe për atë pasuri shpirtërore që ruan. Nëse do të ndodhë, kanë për të qenë jeta e Aleks Budës pas luftës deri në vdekje, e bazuar në referenca të vërteta të cilat Tatjana Buda i vendos në një sfond njerëzor siç ka bërë edhe në vëllimin e parë të kujtimeve. Para se të bjerë një copë tjetër heshtjeje ajo përmend diçka të dashur që përligj sakrificat shpirtërore të njëriut: Dashuria më e pastër dhe më e qëndrueshme është për të bukurën”.

# ME NDIHMËN E PARTISË JANË PAGËZUAR "SHKENCËTARË"

I ka përfituar gradat e titujt shkencorë, duke shpërdoruar autoritetin si ministra, zv/ministra, drejtorë drejtorie ose sekretarë të përgjithshëm nëpër ministrira etj.

**Inflacioni i titujve në administratë**

Që nga fillimi i viteve 90 të shekullit XX deri në ditët tona, në rrjedhën e zhvillimeve demokratike paskomuniste u shpërbënë barrierat ideopolitike që pengonin krijimin e hierarkisë së vlertë. Mirëpo në këto rrethana procesi i krijimit të hierarkisë në sektorin e arsimit të lartë dhe të veprimtarisë kërkimore-shkencore u godit nga inflacioni i gradave dhe i titujve shkencorë. Lakmia për grada e tituj shkencorë u shndërrua në një modë në dukje elitare, por në thelb vulgare, pasi motivohej më së shpeshti nga synimi për të siguruar një pagë më të lartë. Një numër në rritje burrash e grash, përgjithësisht me moshë nga 35 deri 65 vjeç u vërsulën nëpër departamente të universiteteve dhe të instituteve kërkimore-shkencore, për të mbrojtur (ose më saktësisht, gjoja për të mbrojtur) disertacione doktorate dhe sidomos për të lypur titujt shkencorë. Me dhimbje dhe keqardhje jam i shtërnguar të pohoj, se gjatë viteve të fundit kërkesat për tituj shkencorë në të shumtën e rasteve janë formuluar gati në trajtën e shëmtuar të lypjes, çka vërtetohet edhe nga modelet e arsyetimeve të tyre: "Më duhet titulli për shtesën e rrogës, pra për bukën e kalamajve", "më jepni votën për titullin, pasi jam në vështirësi ekonomike", "Më nevojitet titulli shkencor për të përballuar shpenzimet e fëmijëve që mësojnë në shkolla private në Shqipëri ose në vende të tjera", "Më duhet titulli shkencor për të përballuar shpenzimet e makinës që kam blerë kohët e fundit" dhe të tjera shkaqe ose pretekste të kësaj linje. Në shumë pak raste, kërkesat për tituj motivohen profesionalisht me pikësynim intensifikimin e kërkimit, kapërcimin e pengesave burokratike për çuarjen përpara të studimeve në fusha të caktuara të kërkimit etj.

Përvoja tregon se departamentet e universiteteve dhe të institucioneve kërkimore-shkencore e kanë pasur shumë të vështirë të përballojnë këtë baticë kërkesash për grada e tituj shkencorë të "hallexhinjve" ekonomikë. Edhe ata pak pedagogë ose punonjës shkencorë më të aftë, më dinjitozë e më të afirmuar që kanë ngritur

zërin të paktën kundër rasteve flagrante të akordimit krejt të pamerituar të titujve shkencorë janë ndodhur nën trysninë e opinionit mediokër, që i ka karakterizuar si “njerëz demode, krejt jashtë kohës”, si “punonjës që i ka ngecur akrepi te zeroja pa kurrfarë vlere e ndershmërisë”, si “njerëz që duhen mënjanuar nga strukturat vendimmarrëse pasi janë kundër rrjedhës pragmatike të kohës” etj.
Përvoja tregon se përgjithësisht personat që i kanë marrë (ose u janë dhënë, pra nuk i kanë merituar!) gradat e titujt shkencorë duke u zvarritur si qaramanë për nevoja ekonomike, të nxitur nga të njëjtat pikësynime shpërfaqen edhe si arrivistë, bëjnë çdo përpjekje për të zënë postet kryesore në strukturat që drejtojnë veprimtarinë mësimore ose kërkimore në universitete dhe në institucionet kërkimore – shkencore të specializuara. Këtij grupimi të “dekoruarish” me grada e tituj shkencorë i bashkohet edhe një grup tjetër, i cili nuk ka pothuajse kurrfarë lidhje me veprimtarinë kërkimore, por i ka përfituar gradat e titujt shkencorë, duke shpërdoruar autoritetin e statusit të lartë në strukturat vendimmarrëse të partive politike dhe veçanërisht të administratës qendrore të shtetit si ministra, zëvendësministra, drejtorë drejtorie ose sekretarë të përgjithshëm nëpër ministrira etj. Kur partia që i ka promovuar edhe si “shkencëtarë” kalon në opozitë, specialistë të tillë që vijnë nga administrata, të çkualifikuar ose të paaftë për të kryer me nivelin e standardeve të kohës veprimtari mësimore dhe sidomos kërkimore, përpiqen të strehohen në strukturat drejtuese të universiteteve dhe të instituteve kërkimore-shkencore dhe përgjithësisht ia arrijnë qëllimit, duke shfrytëzuar edhe përvojën e manovrimeve administrative dhe politike.
Në strukturat drejtuese të të gjitha niveleve të shkollave të larta dhe të institucioneve kërkimore të specializuara, sidomos gjatë viteve të fundit, kanë fuqi të madhe imponuese drejtuesit që i kanë marrë titujt e gradat shkencore jo sipas standardeve të veprimtarisë së mirëfilltë studimore, por kryesisht me manovrime politike, administrative ose me zvarritje prej qaramanësh. Në mjediset e pothuajse të gjitha universiteteve, sidomos të atyre të rretheve, dhe veçanërisht ndër pedagogët e studiuesit më të aftë, më të kualifikuar, qarkullojnë mendësitë se “drejtuesit nuk i fitojnë gradat e titujt shkencorë me libra për studentët, as me monografi ose artikuj shkencorë, por me përgatitjen e posterave, të fletëpalosjeve ose të fjalëve të rastit për ceremoni të ndryshme”, “se drejtuesit nuk mund të merren me kërkime, pasi lodhen duke qëndruar nëpër presidiume”, se “drejtuesit nuk kanë pse të lodhen me kërkime, pasi fitojnë më shumë duke u anëtarësuar në borde të fondacioneve dhe të organizatave jofitimprurëse të ndryshme” etj.
Kësisoj, edhe përgjatë viteve të zhvillimeve demokratike paskomuniste në universitete dhe në institute kërkimore-shkencore hierarkia është e dyzuar. Nga

njëra anë (ose, më saktësisht, gati krejt e mënjanuar) hierarkia e mirëfilltë e pedagogëve dhe e punonjësve shkencore më të aftë, të cilët vetëkualifikohen gjithnjë e më intensivisht dhe luajnë rol vendimtar në përparimin e mendimit shkencor në të gjitha fushat, veçanërisht në ato të kërkimeve albanologjike. Në zhargonin e përditshëm këta konsiderohen shpesh si “Sizifë që përpiqen të ngjisin në majë barrën e rëndë të kërkimit, duke përballuar me aq mundime jo vetëm vështirësitë e pafundme, skllavëruese të kërkimit, por edhe pengesat e panumërta të burokracisë, veçanërisht të kolegëve mediokër e të drejtuesve cmirëzinj brenda institucionit”.

Duke qenë se gjatë 14-15 viteve të fundit organet qendrore përkatëse të shtetit shqiptar kanë ushtruar përgjithësisht kontrolle fare të zbehta për realizimin e veprimtarisë kërkimore – shkencore, kjo hierarki shkencore e vlertë është eklipsuar, dhe më së shpeshti është shpërfillur nga hierarkia zyrtare e drejtuesve të institucioneve kërkimore. Përvoja tregon, se në rrjedhën e viteve, sa më shumë thellohet hendeku ndërmjet hierarkisë reale të studiuesve të vërtetë dhe hierarkisë zyrtare të drejtuesve të veprimtarisë kërkimore, aq më shumë kjo e fundit priret të zhvleftësojë punën e studiuesve më të aftë, më të përkushtuar e më rezultativë, duke ndjekur rrugë të ndryshme denigrimi e injorimi. Ndër to më problematike janë:

**Propozimi:**
**Titujt shkencorë, koeficientë për përllogaritjen e honorareve**

Kërkesat për kualifikimin shkencor të nivelit master dhe doktoratë mendojmë se është e domosdoshme njësohen sa më parë me ato të vendeve më të përparuara të Perëndimit. Sidomos doktorata mund dhe duhet të shënojë një hop cilësor në kualifikimin shkencor mbiuniversitar. Doktorët e Shkencave mund dhe duhet të paguhen me një pagë dinjitoze për kushtet e vendit tonë. Ndërsa, shtesa në pagë për punonjësit mësimor e shkencor me titull profesor i asociuar dhe profesor të jetë fare e vogël, gati e papërfillshme, aspak joshëse për ata që nuk kanë ndërmend të angazhohen seriozisht në veprimtari studimore. Por titujt shkencorë të shërbejnë si koeficient për llogaritjen e honorareve për punën kërkimore-shkencore, sidomos kur honoraret jepen nga fondet publike. Për shembull, nëse punimi studimor i arrirë i një punonjësi me gradë “doktor shkencash” i paguhet me vlerën 100 për qind, një profesori të asociuar mund t i paguhet me vlerën 150 për qind, një profesori me vlerën 200 për qind dhe një akademiku me vlerën 300 për qind. Një mekanizëm i tillë shpërblimi do të stimulonte punën kërkimore të kualifikuar dhe tepër të kualifikuar, do të ndihmonte në krijimin e hierarkisë

reale mbi bazën e punës e të arritjeve në veprimtarinë mësimore e kërkimore në universitete dhe në institute studimore të specializuara. Një urtësi e popullit e shqiptar thotë: "Puna të mban në flatra (Libri : Fjalë ari nga shqiptari, f. 14). Një proverb i tillë merr vlerë të veçantë në fushën e veprimtarisë arsimore dhe sidomos kërkimore.

Gjithashtu, ky mekanizëm shpërblimi do të topiste ndjeshëm "pasionin" e mjaft punonjësve për të marrë tituj-shtesë page, do të evidentonte punonjësit që kryejnë realisht veprimtari kërkimore në përputhje me kërkesat sasiore e cilësore të titullit shkencor që u është akorduar. Brenda kësaj logjike nuk do të mbështeteshin me punonjës ndihmës drejtuesit administrativë të veprimtarisë kërkimore, por punonjësit më të aftë, më me shumë arritje sasiore e cilësore, përherë të përkushtuar në llogoret e rënda të kërkimit si akademikët Shaban Demiraj, Hamit Beqja, Alfred Uçi etj. Në epokën moderne asnjë shtet nuk është varfëruar, duke stimuluar ekonomikisht punën e studiuesve më të shquar. Përkundrazi, e kundërta ka ndodhur. Ndihmesa e drejtpërdrejtë dhe e tërthortë e veprimtarisë kërkimore-shkencore për përparimin e shumanshëm të shoqërisë, për emancipimin e humanizimin e saj rritet vazhdimisht, gati sipas ligjësisë së progresionit gjeometrik.

# LUIGJ GURAKUQI - (1879-1925)

"Kam pas nderin-shkruente nji herë-me qenë afritë prej Plakut të nderuem Jeronim De Rada. Tue u-gjetë përpara t'amblit kangatar të Milosaut, të Skanderbeut Pafanë, tue ndie qortimet e këshillat e tija, tue ndigjue zanin e tij të fikët, qi bahej ma i plotë,., e tue pa syt e tij të mekun kah ndezeshin e shkëlqeshin, tue përmendë Shqipnin, unë gjith përmallue, nuk mujta me u ndalë pa lëshue, bashkë me dy pika lot, nji të puthun të nxehtë mbi at dorë qi punoi sa e sa kohë për Atdhe...!"

Këto janë shkruar nga dora e Luigj Gurakuqit, që ka lindur më 20 shkurt të vitit 1879. Vetëm se këto fjalë të përkora nuk do të shkonin për një kohë të gjatë me përfytyrimin, që ia atribuuan këtij njeriu. Feminist (morali i kohës të dënon për këtë), hajdut, karrierist, intrigant ia kanë veshur figurës së tij, personazhe të ndryshëm, që në histori s'e kanë pasur kurrë emrin e tij. Ka një handikap të madh në mes dhe kjo lidhet me njerëzit e historisë, që në ditët tona ende s'kanë mundur të kuadrojnë si duhet figurën e tij. Vetëm se më 25 mars 1925, kur do të jepte shpirt, nga plumbat e pistoletës së kushëririt të tij, Baltion Stambolla, ishte shumë i varfër. Në evidencat, që i bëhen trupit të tij në morg, është i veshur thjesht dhe me aq para me vete sa të mos hante dot dhe një vakt bukë. Një nga pinjollët e tij, regjisori i ndjerë Luigj Gurakuqi, do të thoshte se madje edhe ndërresat, që i gjetën të ndjerit në trup ishin t'andrruara. Këto janë pak për të përmbledhur një figurë, me një jetë aq të dendur sa e tija.

Larg tyre, flitet se Gurakuqi ka pasur një epistolar të mrekullueshëm me një grua italiane, që e lutej të shkonte në Itali, e të kalonte jetën në kushte të tjera. S'pranoi. Me sa duket, synimi i tij për të pasur një vend në politikën kaotike shqiptare, ishte më e fortë se çdo lloj grishje tjetër. Dhe, në fakt, kjo e ka një justifikim. Tregojnë se kur vjen në Shkodër më 1908 në Parrucë, i shmprehin kuajt dhe ia bartin karrocën deri në shtëpi t'vet në shenjë nderimi. Atëbotë është 29 vjeçar, por namin e ka shumë më të madh sesa vitet e tij. Shkodra e adhuron. "Në nji moshë faret të re, njizet vjeç, hyni pjestar i Shoqnis Letraro "Bashkimi", themelue në Shkodër prej Abatit të Mirditës, Emzot Prenk Doçi, burrë i dijtun e luftar i njoftun i liris arbnore", do të shkruajë Gjon Kamsi. Por ai mbledh një pajë të mirë mendore dhe me këtë përfaqëson Shkodrën dhe Shqiptarët e Italisë në Kongresin Kombëtar të Alfabetit, që u mbajt në Manastir më 10 nëntor të vitit 1908, që shkriu me një alfabet të vetëm e kombëtar, alfabetet e ndryshme e të shumnduershme, me të cilat, deri më atëherë, shkruhej gjuha shqipe.

**Ndryshe**

Por, një njeri, që s'ishte kurrë i angazhuar si ai me gjuhën shqipe, është i ashpër ndaj Gurakuqit. Bëhet fjalë për Sejfi Vllamasin, një nga figurat shumë të përfolura të politikës së viteve '20, është i pamëshirshëm me Luigj Gurakuqin. Janë njohur bashkë në Stamboll dhe më pas në Durrës në kohën e Princ Vidit. Vllamasi përdor shumë elementë intimë për të hedhur baltë me të. "Në një mbledhje publike, që u bë në një shesh të Durrësit për të diskutuar mbi fate të vendit, kur Gurakuqi ishte dukë shfaqur një mendim, papritmas Faik Konica ia kthen: "Kështu ke marrë urdhër nga Konsullata Italiane?". Gurakuqi iu përgjigj "i poshtër", kurse Faiku e goditi me shkop". Një rast tjetër edhe më i dhimbshëm është bash në qendër të Shkodrës, kur Çerçiz Topulli para Lulishtes Popullore, "në kulmin e mizerit për herë të fundit i kërkoi Gurakuqit 6 lirat turke, që ia kishte dhënë në Selanik në kohën e xhonturqve, por Gurakuqi në atë kohë, në gjendje që mund t'ia jepte, refuzoi sërish t'ia jepte". Të dy këto figura do arrestohen nga ushtria e Malit të Zi më 15 korrik të vitit 1915 nga ushtria e gjeneralit Veshovic. Luigji bashkë me Preng Pashën, Aqif Pashën, Sotir Pecin dhe Eshref Frashërin, kurse Çerçiz Topulli me Muço Qullin. Personazhi ynë do qetësohet më 17 janar 1916, kur në Shkodër vjen fuqia austriake. Austria formon një administratë qendrore me drejtori të financave, të arsimit dhe drejtësisë, ku Luigj Gurakuqi ishte një nga drejtorët. Luigji ngrihet në politikën kaotike të vendit, ndërsa i duhet të përfaqësojë Shqipërinë, që në Konferencë ka pafund grupe. "Pjesa që udhëhiqej nga Turhan Pasha, shpirti i së cilës ishte Luigj Gurakuqi, ndiqte një politikë proteksioniste për proteksionin e Italisë ndërsa Konica dhe Turtulli janë për politikë kombëtare", shkruan Vllamasi. Është kaq e egër kjo luftë dhe me kaq pakuptim saqë një patriot i njohur, Fuat Dibra, që ka harxhuar shumë para, në një letër që i dërgon Hasan efendi Bekteshit në muajt e parë të vitit 1919, e akuzon rëndë Luigj Gurakuqin si përgjegjës për politikën pro italiane që ndiqej nga qeveria e asaj kohe: "Zoti, këtë njeri të mallkuar e ka krijuar për të zezën e këtij vendi", e citon Vllamasi...Problemet vazhdojnë me zgjedhjet në Shkodër dhe mbështetjen që i bën kleri katolik Luigj Gurakuqit. Ky i fundit, Fishta dhe Mustafa Kruja vendosin për Partinë Përparimtare, ndërsa më 7 dhjetor të vitit 1921 Gurakuqi është ministër i brendshëm në qeverinë e Prishtinës. Një vit më vonë pretendohet që t'i bëhet atentat, ndërsa Luigj Gurakuqi del kundër Partisë Popullore, që inkurajon Shoqërinë Britanike dhe mbron gati hapur interesin italian.

Për Vllamasin është e saktë se ai ishte një sekretar i mirë dhe një njeri i jashtëzakonshëm në sjellje, por kurrë s'mund të jetë një burrë shteti. Një përfytyrim, që

është larg asaj që është ngritur me kohë për këtë figurë të njohur. “Ai i shmangej përgjegjësisë direkte që është cilësia më kryesore e një burri shteti”, shkruan Vlamasi. Akuzohet se është kundër laicitetit në shkollë dhe reformave demokratike, sepse me kushtet që ka Shqipëria programi i Nolit s’mund të gjejë vend për reforma administrative, legjislative dhe ushtarake apo për çlirimin e bujkut dhe reformë agrare.
“Gurakuq kemi shumë bërë gabime”, do i thotë Noli në Brindizi, kur ideali i tyre politik ka marrë fund. Vdekja e Gurakuqit do e bëjë që t’i kushtojë një nga pjesët më të bukura atij, që ka shkruar ndonjëherë. “Dy raste kishte që të tregonte burrninë në Konferencën e Paqes kur ishte shpirti i politikës proteksioniste dhe e dyta kur ishte më Nolin. Por ishte i zgjuar dhe me kulturë dhe me cilësirat e thjeshta të një profesori dhe sekretari të mirë”.
Por Gurakuqi është tjetër gjë. Ta lemë të flasë me gojën e tij: “Duke bamun ligje moderne -thotë Gurakuqi, - do të bajmë të mundun zhvillimin arsimuer e përmirësimin ekonomik, dy gjana për të cilat kemi tepër nevojë populli i ynë”. Kur i thoshte këto fjale, figura e njohur e historisë sonë, Shqipëria kishte shumë pak njerëz të njohur dhe anarkia ishte pjesë përbërëse e jetës shqiptare. Por, për Gurakuqin, kjo nuk kishte rëndësi të madhe. Tek ai ishte projektuar një e ardhme, sipas vizionit të tij.
...
Gjyqi e nxori të pafajshëm atentatorin e tij më Tarn. “Sa vlerë ka miqësia dhe drejtësia para interesit politik. Ai u vra si italofil ose viktimë e italofilizmit nga frika se me influencën te qeveria italiane do e prishte lidhjen e Zogut me Italinë”, shkruan cinik Vlamasi, por pa e fshehur deri në fund urrejtjen ndaj këtij njeriu, që i duhej aq shumë Shqipërisë.

# STUDIUESI ARSHI PIPA NË LETRAT SHQIPE

Qendra e Studimeve Albanologjike i kushton studiuesit dhe përkthyesit një simpozium shkencor

Qendra e Studimeve Albanologjike i ka kushtuar studiuesit dhe përkthyesit shkodran Arshi Pipa një simpozium shkencor. Një nga figurat më të kritikuara të regjimit komunist, ishte në qendër të konferencës shkencore me titull "Arshi Pipa në letrat shqipe", e cila u zhvillua dje në mjediset e Ministrisë Turizmit, Kulturës, Rinisë dhe Sporteve. Ai u nda nga jeta në vitin 1997, por që nga ajo kohë, madje edhe përgjatë gjithë regjimit komunist, disa nga studimet e Arshi Pipës mbeten ende të panjohura. Vetë albanologët shqiptarë u shprehën se në treg qarkullojnë vetëm disa vepra prej krijimtarisë së Pipës, kryesisht në poezi. Firmën e studiuesit Arshi Pipa e mbajnë dhe një sërë përkthimesh. Ai ka qenë i pari që ka sjellë në gjuhen angleze veprën e njohur të Kadaresë "Kronikë në Gur". Studiuesi Arshi Pipa u konsiderua si disident në periudhën e diktaturës dhe bashkë me Martin Camaj punuan kryesisht në mërgim. Sipas drejtorit të Qendrës së Studimeve Albanologjike Ardian Marashi konferenca, e cila u zhvillua për nder të veprës së tij megjithëse nuk përkonte me ndonjë përvjetor ajo ishte shumë e rëndësishme. "Konferenca e sotme nuk përkon me asnjë datë përkujtimore të Pipës, por ajo është shumë e rëndësishme për veprën e tij.
Edhe sot nga krijimtaria e tij janë akoma shumë vepra të cilat mbeten të panjohura", u shpreh studiuesi Ardian Marashi, më tej ai shtoi se: vetë konferenca do të kujtohet dhe në vitet në vazhdim. Madje sipas tij kjo konferencë kërkon të sensibilizojë dhe organet shtetërore dhe konkretisht atë të Ministrisë së Kulturës, pasi nuk ka bërë aq sa duhet për këtë figurë të letrave shqipe. "Realizimi i konferencës nuk ka për qëllim rehabilitimin e figurës së Arshi Pipës, por rehabilitimin e MTKRS, që e ka lënë në hije këtë personalitet", vijoi matej gjatë fjalës së tij drejtori i QSA Ardian Marashi. Për studiuesen dhe akademiken Floresha Dado, studiuesi Arshi Pipa me veprat dhe studimet e tij ishte në kundërshtim ne regjimin e kohës ku ai jetonte.
"Ai vinte në kundërshtim me politikat dhe filozofinë e kohës ku jetonte, pasi filozofia e tij ishte e ngjashme me atë të Bergsonit, dhe këtë gjë ai e shfaqte hapur", u shpreh Dado. Arshi Pipa u cilësua në konferencë nga poeti dhe publiçisti Çelo Hoxha si një nga pikat referuese të letërsisë shqipe. Sipas tij: "Arshi Pipa gjatë të gjithë krijimtarisë së tij letrare ka shfaqur përherë refleksione të kundërta me

zhvillimet në Shqipëri”. Për ta njohur dimensionin e tij dhe për të perceptuar mendimin e një njeriu elitar krejtësisht të kthjellët në punët e letërsisë dhe në moralin idealist të të besuarit në vlerat njerëzore, Pipa bëhet pinjolli i dritës mbi obskurancën shqiptare të viteve ’70-’80 në Shqipëri. Për ta kaluar këtë në një rrafsh tekstor, letrar dhe studimor, u zhvillua dje dhe konferenca “Arshi Pipa në letrat shqipe”, ku u mblodhën shkrimtarë e personalitete të letrave për të shenjuar prej së pari krijimtarinë letrare të Pipës.
Së bashku me publicistin Martin Camaj ishin disidentë të cilët punuan në mërgim dhe që dhanë një kontribut të madh intelektual në fushën e gjuhësisë, letërsisë, filozofisë, sociologjisë, si dhe publicistikës. Ky organizim ofroni një program studimor, por dhe refleksione për ç’përfaqësonte në letrat shqipe Pipa duke referuar: Ardian Marashi, studiues: “Pipa në gjuhë të huaj dhe në përkthim”; Floresha Dado, akademike: “Arshi Pipa, filozofia e jetës dhe e artit letrar”; Hektor Çiftja, studiues: “Arshi Pipa dhe disiplina akademike e studimeve kulturore”; Çelo Hoxha, poet, publicist: “Antistalinizmi koherent i Arshi Pipës”; Myftar Gjana, poet, publicist: “Kadare-Pipa: historia e një polemike”; Dhurata Shehri, studiuese: “Arshi Pipa dhe Migjeni”; Agron Tufa, shkrimtar, studiues: “Ngushëllimi me Muzat”; Baviola Shatro, studiuese: “Lindja e poezisë: transfigurimi i ëndrrës në vetëdije për kohën”; Hysni Ndreu, studiues: “Reportazh poetik nga zgavra e ferrit”; Behar Gjoka, shkrimtar, studiues “Arshi Pipa-themelvënës i kritikës letrare shqipe”; Brikena Smajli, studiuese: “Për një Histori të Letërsisë Shqipe: metodika bazë e studimit”; Odeta Zhegu, studiuese: “Mes Gjergj Elez Alisë dhe Zhuljetës”.

**Jeta dhe vepra e studiuesit**

Arshi Pipa u lind në Shkodër, në një familje intelektuale të këtij qyteti. Ai u diplomua për filozofi në Universitetin e Firences, në vitin 1942. Pipa dha mësim në Amerikë në Kolegjin e Arkansasit si profesor i filozofisë dhe më vonë si profesor në Universitetin e Minesotës, ku ligjëroi letërsinë italiane. Ka realizuar një sërë veprash letrare, ndër to “Lundërtarët”, “Libri i Burgut”, “Rusha dhe Meridiana”, “Letërsia shqiptare, perspektiva sociale”, “Letërsia shqiptare bashkëkohore”, etj.Ka kryer edhe shumë studime si: “Tipologjia dhe periodizimi i letërsisë shqiptare”, “Bisedë me Kadarenë”, “Dy libra për gjuhën dhe folklorin”, etj. Së bashku me publicistin Martin Camaj ishin disidentë, të cilët punuan në mërgim dhe dhanë një kontribut të madh intelektual në fushën e gjuhësisë, letërsisë, filozofisë, sociologjisë si dhe publicistikës. Arshi Pipa, pasi vuajti 10 vjet në burgjet e Shqipërisë, pas lirimit u arratis në Amerikë, ku dhe ndërroi jetë në 20 korrik të 1997.

# “PRO ET CONTRA” MILLOSH GJERGJ NIKOLLËS-MIGJENIT

Millosh Gjergj Nikolla, me pseudonimin Migjeni, djali i ri nga Shkodra, i brishtë, elegant dhe serioz... nisi të magjepsej nga arti i të shkruarit, letërsia shqipe kishte katërqind vjet që ekzistonte. Për të kuptuar se ç'përfaqësonin këto vepra, mjafton të përmendim "Rrethimi i Shkodrës", të shkruar nga Marin Barleti, që ndonëse botuar më 1504, lexohet me një frymë edhe sot. Midis shkrimtarëve që u shquan në këtë periudhë ishin Pjetër Budi (1566-1622), Frang Bardhi (1606-1643) dhe Pjetër Bogdani(1625-1689), personalitete të kulturës shqiptare e të asaj evropiane njëkohësisht,thotë shkrimtari ynë I njohur Ismail Kadare.

**Migjeni erdhi në kohën e zhgënjimit të madh**

Migjeni shkroi dy vepra kryesore, "Vargjet e lira", në poezi, dhe "Novelat e qytetit të veriut", në prozë. Asnjëra prej tyre nuk e pa dritën e botimit në gjallje të tij. Shqipëria sapo kishte dalë nga nata islamiko-osmane. Dalja e saj, përmes një kaosi e anarkie të paparë, kishte qenë një ndër më të dhimbshmet në historinë e shteteve. Kufinjtë e prerë sipas një kirurgjie të pamëshirshme dhëmbnin ende. Gati gjysma e shqiptarëve kishte mbetur jashtë tyre. Vendi ishte i varfër, i trishtë, gjysmë i rrënuar.

**Vjeshtë në natyrë dhe vjeshtë ndër ftyrat tona**
Me këtë varg ai nis vjershën e famshme "Vjeshta në parakalim".

Ngjyrën e verdhë lozin në vallen e fundme
(Dëshirë e marrë e gjetheve që një nga një vdesin),

Gëzimet, endjet tona, dëshirat e fundme
nëpër balta të vjeshtës një nga një po shkelin.

Dhe më poshtë:

Një lis pasqyrohet në lotin e qiellit,
Tundet dhe përgjaket në pasjon të viganit,

"Jetë! Jetë unë due! e frymë merr prej fellit,
si stuhi shkymë ajrin... por në fund ia nis vajit.

Përballë euforisë dhe vetëlavdatave prej të cilave po i merrej fryma artit shqiptar, Migjeni dhe shkrimtarë të tjerë të kohës i parashtruan botës shqiptare një vizion të ri: sensin vetëkritik. Sfida e migjenit ka të bëjë me "malin që s'bëzan", pra me krejt mendësinë shqiptare, me idolet, kanunet, mitet, komplekset e paragjykimet të shtresuara shekull pas shekulli...

O si nuk kam një grusht të fortë
ti bij mu në zemër malit që s'bëzanë

kështu shkruan Migjeni në vjershën "Recital i malësorit". Dhe fare i vetmuar midis këtij kori, lëshon një thirrje të re.

Migjeni Mali hesht dhe në heshtje qesh
e unë vuej e në vuejtje vdes.

Kështu Migjeni i Brishtë, djaloshi i krehur me kujdes, kërcënimi i të cilit do t'i bënte të shqyheshin gazit banorët e maleve, goditi i pari atë që ngjante e paprekshme: tradicionalizmin mesjetar. Noli, Poradeci dhe Migjeni ishin të tre, ndonëse në mënyra të ndryshme, shkrimtarë të tipit të ri. Ç'prej kohësh letërsia shqipe kishte nevojë për ta. Letrat shqipe prisnin me ngut ardhjen e shkrimtarëve novatorë, ata që do të thyenin rutinën, që do të zgjeronin venat e saj të ngushtuara, që do të shkatërronin klishetë parazitare, që do u kthenin fjalëve lirinë e humbur.
Të tre shkrimtarët e mëdhenj të epokës mund t'i përfytyrojmë si të vendosur në tri zona: në zonën qiellore, Poradecin, në një zonë mërgimi, një farë purgatori, Nolin, dhe në ferrin e ditëve të zakonshme, Migjenin; të tre së bashku përbënin një gjeni të plotë.

**Ditët e fundit...**

Në dhjetor 1937, me vaporin që bënte rrugën Durrës-Bari, Migjeni u nis për t'u kuruar e ndoshta pastaj edhe për të studiuar për letërsi në Itali. Nga kjo rrugë, ai nuk do të kthehej më. Në senatoriumin San-Luigji të Torinos kur e ndjen se ditët i ka të numëruara, gjithçka tek ai merr formë testamentiale. Në tre rreshtat e fundit që shkroi, përpara se t'i fillonin krizat e të binte në koma, prej së cilës

nuk do përmendej më, për herë të parë në veprën e tij përmend emrin e Skënderbeut. Nuk dëshiron të vdesë pa shkruar diçka për Heroin Kombëtar të popullit të vet. I shkroi, pra, ato tre rreshta në prozë (fjalët e fundit ishin "s'flitet ma"), dhe ndoshta me një lehtësim të fundit nisi të shuhej, gjersa vdiq, fare i qetë, siç dëshmojnë të gjithë, më 26 gusht 1938.
Vargu i Poradecit:
"Fluturoi dhe shtergu i fundit madhështor me shpirt të gjorë", do t'i shkonte kësaj vdekje tragjike, aq më tepër që, sipas moshës, Migjeni duhej të vdiste vërtet i fundit.
Unë djepi juej e ndoshta vorri juej, kishte shkruar vite më parë Migjeni për veprat e tij. Ai e kishte shpërthyer më në fund varrin dhe po vinte t'i sillte letërsisë shqipe kumtin e tij të veçantë, me të gjitha vulat dhe peshën që i jepte rikthimi nga terri.

Migjeni - jo sfinksi,
por shkrimtari modern i shqipes
-- Konferencë shkencore "Migjeni sot".

Migjeni (1911-1938) Në këtë veprimtari të organizuar me 28 gusht 1998 në Muzeun Historik Kombëtar në Tiranë nga Instituti i Gjuhësisë dhe i Letërsisë, vepra komplekse migjeniane u ndriçua në shumë aspekte nga punimet e studiuesve Jorgo Bulo, Kristaq Jorgo, Shaban Sinani, Mark Marku, Dhurata Shehri, Moikom Zeqo, Klara Kodra, Ardian Doko dhe Geron Kamberi.
Në sallën e Muzeut Historik Kombëtar në Tiranë, Instituti i Gjuhësisë dhe i Letërsisë i Akademisë së Shkencave së RSH organizoi konferencën shkencore "Migjeni sot", me rastin e 60-vjetorit të vdekjes së tij. Ishin të pranishëm punonjës të institucioneve shkencore, shkrimtarë, kritikë, pedagogë të Universitetit të Tiranës, gazetarë etj. Mori pjesë në këtë veprimtari edhe kryetari i Akademisë së Shkencave, prof. Ylli Popa. Konferencën e çeli drejtori i Institutit të Gjuhësisë dhe të Letërsisë, prof. Jorgo Bulo. Ndër të tjera ai vuri në dukje rolin dhe vendin që zë Migjeni në historinë e letrave shqipe. "Pas Naimit, tha ai, Migjeni është reformatori më i madh i letërsisë shqipe". Migjeni është i vetmi që krijoi shkollë. Ai ka mbetur i lakmuar, por i pakaluar deri tani. Më tej, duke theksuar edhe keqkuptimet që kanë ekzistuar edhe në të kaluarën, por edhe sot në kuptimin, interpretimin dhe vlerësimin e veprës migjeniane, prof. Bulo ishte i mendimit se krijimtaria e Migjenit qëndron në themelet e letërsisë moderne shqipe. Thyerja e normës gjuhësore si përmbushje e funksionit letrar.
I pari e mori fjalën për të kumtuar materialet e përgatitura për këtë konferencë,

dr. Kristaq Jorgo. Ai paraqiti kumtesën "Për një teori për Migjenin". Në fillim ai vuri në dukje kompleksitetin e veprës migjeniane, gjë që lyp një teori më vete për interpretimin e saj, pasi kritika dhe studimet e mëparshme, sipas tij, kanë nxjerrë rreth saj edhe përfundime të gabuara. Më tej, duke shqyrtuar poezinë "Një natë pa gjumë" ai e cilësoi tekstin e Migjenit të tipit konspektiv. Me këtë sintagmë, Jorgo nënvizoi se kuptonte tekstin me maksimum domethëniesh të shprehur me minimum shenjash gjuhësore. Lidhur me konstatimin e kritikës së Migjeni nuk e zotëronte mirë gjuhën shqipe dhe kjo bëri që tekstet e tij të kishin të meta, Jorgo tha se kjo mosnjohje e bëri atë të kishte lirinë e duhur në përdorimin me funksion poetik të leksikut dhe të strukturave gramatikore të shqipes. Thyerjet e normës leksikore, gramatikore e morfologjike te Migjeni kishin funksion tekstual në krijimtarinë letrare. Ai nuk u pajtua me faktin se për këtë arsye, Migjenit iu dhunua gjuha e veprës së tij letrare në të gjitha botimet e ribotimet e saj. Kjo ka bërë që ajo t'i largohet hera-herës origjinalit dhe domethënieve të saj.
Shaban Sinani në punimin e tij me titull "Miti i idesë në vend të heroit" u mor me risitë që solli Migjeni në letërsinë shqipe. Ai tha se Migjeni ndërroi rrugën e letërsisë shqipe dhe bëri që ajo të shihej sy ndër sy me kohën. Ai kërkoi lexues dhe jo dëgjues dhe solli në letërsi, qasje dhe tema të reja të lëvruara në letërsinë moderne evropiane si jeta dhe vdekja, natyra dhe Zoti, morali individual dhe shoqëror, etj. Letërsia e Migjenit i dha fund shikimit historicist të jetës shqiptare dhe futi përmasën e së tashmes. Thelbi i novacionit të veprës migjeniane, sipas Sinanit, është se në vend të botës së heronjve solli botën e ideve. Ai zëvendësoi kultin e heroit që zotëronte letërsinë e mëparshme me mitin e idesë. Prandaj poezia dhe proza e tij hyn natyrshëm në rrjedhat e letërsisë bashkëkohore evropiane. Me letërsinë e tij Migjeni mprehu vetëdijen kritike të kulturës shqiptare...



**Poeti që motivoi shumë poetë**

Para 60 vjetësh Migjeni u nda nga jeta e «kensave» të kësaj bote në një moshë fare të re. Jeta e tij u mbyll në të pakryerën. Por vepra e tij është një realitet i kryer. Është e vështirë të përfytyrohet se si do të ishte zhvillimi i mëtejmë i letërsisë shqipe, sidomos shkalla e modernitetit të saj teknik e problemor, pa veprën e tij. Vetë Migjeni, duke kërkuar idenë në vend të heroit, u bë një hero i mendimit.
Migjeni i ndërroi rrugë letërsisë shqipe. Kishte gati një shekull, qysh se lindi, deri në të hyrë të viteve '30, që ajo pati mbetur e mbërthyer në lavdinë e "motit të madh". Evokimi i epokës së Gjergj Kastriotit u kthye në traditë dhe kishte

të ngjarë të kthehej në gjedhe letërsie. Konica ishte ndër të parët që provoi të sjellë në vëmendjen e bashkëkohësve nevojën e ndërgjegjes kritike. Fishta arriti ta shpërngulë dhe ta sjellë të paktën tre shekuj më afër kohës letërsinë shqipe, duke hyjnizuar epopenë shqiptare të kohës së Lidhjes së Prizrenit. Migjeni hyri në botën letrare shqiptare që letërsia e vendit të shihej sy ndër sy me kohën. Askush s'kishte mundur ta bënte këtë para tij.

Në një nga krijimet e fundit, që mbeti i papërfunduar, Migjeni bën pyetjen retorike:

"Ku janë zanat? Muzet ku janë?"

Ai e kishte titulluar këtë skicë me emrin "I fundmi Skanderbe". Është ndoshta i vetmi krijim ku Migjenit i bie në mend "moti i madh" dhe lavdia e qëndresës shqiptare në periudhën e Skënderbeut. Ai pyet dhe nuk pret përgjigje, as nga lexuesi dhe as nga vetja. Shekulli i zanave, i shtojzovalleve, i mitologjizmit të historisë dhe të malësorit shqiptar, ishte mbyllur.

Ishte pikërisht Migjeni që e shmangu letërsinë shqipe nga kulti i epopesë. Ajo kishte lindur bashkë me këtë kult. Poema të mëdha epike shkruan De Rada e Gavril Dara, Naim Frashëri, Zef Skiroi e Gjergj Fishta. Po shihej shumë qartë se kulti i epopesë mund të kthehej në një klyç, në një pëlqesë imperiale. Hyjnizimi i historisë, të jetuarit me të shkuarën, mitizimi i njeriut shqiptar, nxitej edhe nga ekzaltimi i studiuesve të huaj, të cilët, të trembur prej shpejtësisë së zhvillimeve në Perëndim, mendonin se Shqipëria ishte "kështjella e fundit e virtytit në Europë".

Në përmbyllje të mesjetës, ku njeriu u bë i zoti të prodhojë atë "teshë të vogël" që më vonë u quajt "armë e luftës në distancë", kreshnikët e eposit shqiptar u tërhoqën në thellësitë e një bote që i kishte ardhur koha të mbyllej. Kështu thotë rapsodi shqiptar, nëse e pyet se ku janë kreshnikët, ku janë zanat e shtojzovallet, ku janë heronjtë me fuqi mitologjike, që vriten e ringjallen. Koha e re nuk i nxe më ata. Ky është ngujimi i parë i epopesë. Ajo u tërhoq pikërisht në kohën kur mendimin njerëzor kishte filluar ta sundonte humanizmi i Rilindjes Europiane. Duhej, tashmë, një letërsi me heronjë të kësaj bote. Arbëreshët morën me vete, në vend të eposit të kreshnikëve, ciklin e Skënderbeut.



**Migjeni hapi portën e një letërsie tjetër**

Epopeja e sundoi kulturën shqiptare, jo vetëm në formën e saj gojore, si rrëfim legjendar për një botë të cilën "kështu m'kann thanë, atje s'kam kanë", por edhe si formë e realizmit të letersisë kombëtare. Maks Lamberc, madje mendonte se " epopeja e madhe" e shqiptarëve është "Lahuta e malësisë", pas së cilës duhej të

vinte eposi i kreshnikëve. Letërsia e italo-shqiptarëve, e cila u prit nga lexuesi si letersi heronjsh, rilindi botën arbërore. Letërsia romantike që zhvillohej në anën e këndejme të Adriatikut, ishte gjithashtu letërsi heronjësh. Në vend të zanave dhe shtojzovalleve kishte Nora dhe Tringa që tërhiqnin zvarrë krerë pashallarësh e sadrazemësh. Malësori shqiptar hynte në letërsi po të ishte i gatshëm "me e ba dekën si me le". Migjeni hapi portën e një letërsie tjetër pikërisht në kohën kur ekzaltimi i mëtejmë i vlerave tradicionale shqiptare, hyjnizimi i trimnive epike të malësorëve, mund të kthehej në një skemë që riprodhonte prapambetjen, për hir të ekzotimit sqimatar europian.
Nëse heronjtë kreshnikë u mbyllën në një botë të kryer në fund të mesjetës, për t'ia lënë kohën dhe hapësirën njeriut hero, miti i malësorit rapsodik, që lindet hero dhe e sfidon historinë, mbeti jashtë letërsisë me mbërritjen e fenomenit 'migjen'.Kjo ishte tërheqja e dytë e madhe e epopesë. Migjeni i bëri një shërbim të shkëlqyer mendimit shqiptar me këtë akt.
Letërsia e Migjenit u shfaq në horizontin shqiptar të pritjes në një kohë kur në traditën letrare të vendit heroi ishte, ndoshta pasuria më e madhe. Heqja dorë nga miti i heroit mund t'i shkaktonte një varfëri më të rëndë kësaj letërsie. Migjeni është poeti i heronjve të shembur, i "idhujve pa krena". Ai e ndryshoi skemën tradicionale të komunikimit estetik. Migjeni kërkoi lexues dhe jo audiencë. Epopeja, nga vetë karakteri i saj, është letërsi për t'u dëgjuar. Migjeni kërkoi dhe arriti një rrafsh tjetër të komunikimit me pritësit e letërsisë.
Me Migjenin, në letërsinë shqipe, hyjnë disa raporte të përgjithshme që kanë shqetësuar shekuj me radhë mendimin njerëzor: jeta dhe vdekja, zoti dhe qenja tokësore, njeriu dhe bota, krijuesi dhe "kensit" e tij, morali i bashkësisë dhe morali i individit, fati i njeriut dhe dhuna e shtetit. Në veprën e Migjenit, emri i Shqipërisë, duke përjashtuar skicën " Zeneli", përmendet me shumë kursim. Në disa raste përdoret fjala kombëtare. Në raste të tjera flitet për "birin e Arbërisë", që don të mbetet „nip fatosash", por në këtë rast përmendja ka një ngjyrë të lehtë ironike. Në një rast tjetër flitet për Ilirinë. Arti i Migjenit gjendet ngushtë brenda një harte politike. Migjeni e mendonte përparimin e Shqipërisë përmes progresit të njeriut shqiptar. Ai mendoi të lartësojë këtë njeri duke e vënë në mendime.
Vepra e Migjenit i dha fund shikimit historik të jetës në letërsi. Për Migjenin mori rëndësi ideja në vend të heroit. Shikimi historicist nuk mund të bëjë pa mitin e heroit. Por Migjeni vendosi të zbulojë njeriun. Jo njeriun e bëmave të mëdha historike. Ai i hapi dyert e letërsisë për përsonazhe që s'ishin aspak heronj, në kuptimin historicist të fjalës, madje s'ishin as të denjë për të pasur vëmendje kulturore, sipas mendimit të trashëguar. Ky ishte një akt i madh demokratizues. Një malësor i përgjunjur nga jeta e vështirë, një murgeshë që u lutet shenjtëve të

falen mëkatet e botës, një malësore që shet veten në vend të qymyrit, një djalosh që gjen paqë me veten të mos flasë për tradhtinë bashkëshortore të së motrës, kur sipas "zakonit heroik" duhej t'i jepte dhëndrrit fishekun në pajë, kjo është një galeri e tërë personazhesh migjenianë, që do të mund të quheshin "heronj të dobësisë".
Migjeni ishte në rrjedhat më të përparuara të mendimit evropian. Brenda është pesimizmi intelektual dhe dëshprimi planetar i shkrimtarëve më të njohur, për botë idesh. Kalimi prej mitit të heroit tek miti i idesë është një hap i madh emancipimi në lëvizjën mendore dhe në letërsi. Pikërisht pse arriti të hedhë këtë hap, ai është "poeti që lind poetë", siç thotë D. Agolli, ose "modernizuesi më i madh i poezisë shqipe, prej së cilës kemi dalë të gjithë".
Hapi ideor që hodhi Migjeni është aq i rëndësishëm, sa që, duke lexuar veprën e tij, njeriu mund të pyesë nëse mendësia e sotme është para apo prapa tij.
"Përditë perëndojnë zotat". Ky është vargu i parë me të cilin hapet i vetmi vëllim me poezi që arriti të botojë Migjeni. "Dhe tash s'po dihet ma se kush ashtë zot e kush njeri". Tek Migjeni kultin e fuqisë trimërishte epike e zuri kulti i fuqisë mendore. Në veprën e tij s'ka më konflikte iliro-sllave apo shqiptaro-turke. Konflikti i vetëm është ai i njeriut me fatin e tij, i njeriut që kërkon përsosjen, por përditë e më shumë ndien rrënimin.

«Të dali nji njeri,
Të mkambi një kohë të re,
Të krijojë një epope!»

Ja pra që edhe Migjeni e ka kërkuar epopenë. Sepse «të gjithë popujt po dehen n'epopena t'veta». Por epopeja e përthirrur nga Migjeni nuk ka të bëjë me ndonjë luftë dhe me heroizma shpate: është ajo epopeja që mbështetet në «një ide të re, në një ideal bujarie. Si poet, si qytetar, si njeri i mendimit, Migjeni duket qartë se nuk ka besim tek heroizmi i vjetër. Shpëtimin e shoqërisë ai e kërkon nëpërmjet mitit të idesë. Por jo çdo ide mund të shërbejë si një mit. Jo çdo ide mund të rilindë njeriun dhe aq më tepër ta përkryejë atë.
Kur flitet për mitin e idesë, njeriu menjëherë kujtohet për poezi të tilla, si: «Trajtat e mbinjeriut» apo «Të lindet njeriu». Por, poeti nuk i beson aq kollaj një ideje të vetme, qoftë edhe asaj të mbinjeriut. Frika se njeriu ka shkuar përpara duke bërë për vete më shumë shejtaninë e hyjnisë se shejtninë e saj e tremb gjer në palcë atë. Arti i Migjenit vjen deri më sot si një blasfemi planetare. Kush do të fitojë? Njeriu që mësoi të zbukurojë kënaqësinë banale të derrit me fytyrën e përvujtur të Sokratit apo ai njeriu tjetër, që do të fillojë ringritjen e kullës së

Babelit, dhe tashmë nuk do të ndalet prej mosmarrëveshjes, por do të mbërrijë deri në krye dhe do të thërrasë fuqishëm: „Perëndi ku je?!".
Migjeni është një poet që kërkon aleatë. Ai mund të bëhet aleat jo vetëm me nxënësit varfanjakë dhe lypsarët e rrugëve të qytetit të veriut, por edhe me „njenën nga ato", me cubin „të qenë e të paqenë", me cilindo që është i prirur, nga frymëzimi apo nga rrethanat, të ndryshojë rrugën e jetës. Migjeni është hapur kundër atyre që „nipa donë me mbetë", qoftë edhe

«nipa të vërtetë,
me atdhe e fe ndër andrrat e thata».

Ai e don dhe e profetizon ndryshimin, qoftë edhe duke «ja fillue një të qeshunit universal, me ja fillue nji të qeshunit qi ka për me tundë kozmosin me planetat dhe sferat në të». Migjeni provoi që vetë malësorin epik, njeriun e një letërsie të tërë, ta tërheqë nga kulti i heroit tek miti i ideve. Poezia „Recital i malësorit" është shenjuese e kësaj fryme. Malësori vjen tek lexuesi përmes botës së fuqishme të Migjenit jo të sfidojë botën e qytetëruar me lashtësinë e virtyteve të tij, jo si një prej «homerikëve të fundit të botës», por si një qenie e sfilitur prej pafuqisë dhe mundimit:

«Unë - lugat, si hije e trazueme,
trashigimtar i vuejtjes dhe i durimit,
endem në bark të malit me ujën e zgjueme
dhe me klithma të pakënaquna t'instiktit».

Të ecësh si njeriu dhe jo si gaforrja, kjo është dëshira e poetit
Mbetet një prej meritave qytetëruese të poetit të madh të «Vargjeve të lira» prirja e tij e qëndrueshme për ta parë botën nga poshtë, për të refuzuar çdo shtresëzim doktrinar të saj. Migjeni gjeti prehje në ferr dhe përhumbje në parajsë. Ai prin përpara me mitin e idesë kur thotë se është gati "pash më pash me i ra ferrit" apo kur formulon dedikimin e shtatores së ngrirë në një familje të braktisur. Duke pëlqyer vetën e bashkësisë, poeti shkruan:

«Na t'shprehun t'ngushlluem gjetme në vaj,
Mjerimet i mormë në pajë
me jetën, se kjo botë mbarë,
ndër gji të univerzumit asht nji varrë».

Migjeni shprehu vetëdijen kritike të kulturës shqiptare. Në skicën «Husarët në Adriatik» ai e trondit bashkudhtarin e vet më shumë se dallgëzimi i detit, duke ironizuar thellë «stërgjyshërit tonë ilirë», që e «fitojshin bukën si burra të lirë», duke grabitur anijet romake, dhe «vdiqshin si burra të lirë, por nuk shajshin». Migjeni ndien tmerrin e njeriut të mposhtur prej iluzionit të lavdisë. Ai bëri gjithçka që kishte të mundur për të ekzorcuar nga njeriu shqiptar kompleksin e heroit epik dhe iluzionin e një lavdie të fryrë. Jo heroi, por njeriu; jo historia me lavdinë e saj, por individi me mundimin e tij; të ecësh si njeriu dhe jo si gaforrja, kjo është dëshira e poetit. Migjeni i shtroi të gjitha pyetjet ontologjike, që kanë të bëjnë me thelbin e njeriut. Me këto pyetje ai shmangu "përgjegjësinë para historisë". Për njeriun e Migjenit është luks të mendojë se çdo të thotë historia për të. Ai nuk ka nge. E shumta, ai mund të preokupohet për opinionin, të mos ketë skandal.
Duke rrëzuar mitin e heroit, qoftë ky hero kulturor, fetar, kombëtar, ndërkombëtar; heroi i traditës historike apo i asaj letrare, Migjeni preku një nga pasuritë më të rëndësishme të letërsisë shqipe të deritatëhershme. Ai rrezikoi të krijonte një boshllëk të madh. Por talenti i fuqishëm i dha shansin atij dhe vetë letërsisë shqipe të tejkalonte një vonesë që po zgjatej. Ai solli në vend të tyre, në vendin e hyjnisë dhe të idhujve pa krena, në vendin e permendoreve të mermerta dhe të permendoreve ambulante, që rronin «si nip-stërnipa», njeriun e pazbuluar, njeriun që gjendej nën pushtetin dhe eklipsin e heronjve legjendarë, njeriun që mund ta shtynte para jetën e tij dhe të bashkësisë duke ndryshuar mendësinë, moralin, vetëdijen komunitare. Me këtë, ai futi në letërsi përmasën e së tashmes.

**Poeti që bëri radiografinë e kohës së tij**

Ishte nje personazh qe veshtire se mund t'i takoje kesaj epoke. Dhe ndoshta pikerisht prania e personazheve si ai e beri poet njeriun qe, edhe pse iku heret nga bota e te gjalleve, mbeti si nder me te medhenjte shqiptare te letrave. Luli i vocerr me kepucet e shqyera nuk mund t'i kalonte anash vemendjes mesuesit te tij. Ashtu sic nuk nund te qendronin ne periferi te interesave te tij prej poeti dhe avanguardisti, malesoret dhe qytetaret e kohes ne te cilen jetoi, të pasurit me "bark shekullor gjithmone te pangijshem", femijet apo nenat qe therrisnin nga dhimbja qe varferia i shkaterronte apo i shperfytyronte...
* * *
Kane kaluar 90 vjet nga dita kur brenda rrethimit prej guri te nje shtepie shkodrane u degjua e qara e nje foshnje. Atehere ishte nje ngjarje e zakonshme, thjesht gezimi i nje familjeje, ardhja ne jete e Milloshit. E tash, 90 vjet me pas, ai emer

eshte shnderruar ne simbol te letrave shqipe. Ne nje simbol te cilit askush nuk i ngjau, askush nuk mundi ta perserise, nje simbol qe nuk u venit kurre e ne llojin e tij askush nuk e zevendesoi. Dhe nuk ishte rastesi mbetja e emrit te Migjenit ne antologjine e leterise shqipe. E as nuk ishte e qellimshme, nga ato qe rendom, ne te shkuaren e jo fort te larget shqiptare, i ngrinin ne piedestale apo i rrezonin figurat e letrave. Ishte padyshim poezia dhe proza e tij, ishin mesazhet e forta e te patjetersueshme qe e bene Millosh Gjergj Nikollen te madh edhe pse vdekja e mori, jo me shume por, ne vitin e 27-te e jetes se tij.

* * *

Migjeni u lind ne Shkoder, ne nje familje te varfer qytetare. Pas shkolles fillore, ndoqi mesimet e mesme teologjike ne Manastir. Ne vitet 1933-1937 punoi si mesues filloreje ne Vrake, Shkoder dhe Puke. Kjo eshte edhe koha kur zhvilloi veprimtarine letrare. Shkrimet e para i botoi me 1934; bashkepunoi ne revistat "Illyria", "Bota e re", etj. Ne vitin 1936 krijimet e veta poetike i botoi ne permbledhjen "Vargje te lira", te cilin censura nuk e la te qarkulloje.

* * *

... Ai nisi te shkruaje ne nje kohe kur ne letersine shqiptare po ndihej nje fryme demokratike. Dhe mes te tjereve qe benin si ai edhe Millosh Gjergj Nikolla therriste per nje bote te re, ku edhe njerezit e zakonshem te jetonin te lire dhe pa tmerrin e se ardhmes se pasigurte. Ai e klasifikoi veten ne kategorine e revolucionareve qe kerkonin te permbysnin te shkuaren e hidhur: Migjeni ishte nje nga "... t'birt e shekullit te ri/ qe plakun e lam ne shenjtnin e tij/ e ngritem grushtin per me luftue...". Ishte pikerisht koha kur Lulet e vocerr duhej te kishin per vete nje fat tjeter, ishte koha kur "do te cileshin arkapiat"... koha kur njollat ne carcafe e drangat ne ndergjegje, duhet te shuheshin per te mos u perseritur kurre me. Dhe Migjeni, ishte ai qe me fort se kushdo i beri nje radiografi te persosur kohes se tij, shkroi nje reportazh te gjate e të gjalle... duke mos harruar te tregoje edhe per domosdoshmerine e permbysjes se madhe.

* * *

... Por fati nuk do te ishte me te. Poeti vuante nga tuberkulozi. Dhe semundja do t'ia linte ne mes gjithcka. Edhe frymemarrjen do t'ia ndalte semundja e tmershme e fillim-shekullit te njezete. Ndoshta si cdo mrekulli qe jetegjesia nuk i

premton shifra optimiste, koha qe Migjeni pati ne dispozicionon te shkrimeve te tij nuk e la t'i thoshte te gjitha. E megjithate c'u tha ishte e mrekullueshme po aq sa edhe e vertete. E kur Millosh Gjergj Nikolla u nis drejt Italise per te kuruar semudjen e tij, ndoshta shpresonte te dilte fitues ndaj saj. Por nuk do te kthehej me, ndersa nuk ishte me shume se 27 vjec.

**Migjeni përtej zonës së harrimit të shqiptarëve**

Një ditë në qytetin e veriut, ku lindi 90 vjet më parë Millosh Gjergj Nikolla. Busti i braktisur dhe i zhgarravitur, harresa e bashkëqytetarëve, dhe varri i mbuluar me borë.
Poeti, përmes fjalëve të Aurel Plasarit, Nasho Jorgaqit, Arshi Pipës, Skënder Drinit, Moikom Zeqos, Robert Elsie, Fatlum Nures.

* * *
Dua të këndoj një këngë, por zëri im ka humbur. Unë dua të eci, por nuk i kam më këmbët. Nëna më thotë: 'Por ti e ke një shtëpi...' Po. Unë kisha një shtëpi, por nuk e kam më..." Këto fjalë të një personazhi të varur të shkrimtarit të madh boshnjak, Abdullah Sidran, më kujtohen ndërsa udhëtoj drejt Shkodrës, vendit ku 90 vjet më parë lindi poeti ynë Migjeni. Si për një ironi të fatit, edhe Migjeni nuk ka një shtëpi, ndërsa zëri ka kohë që i mungon. Zëri jetësor i është shuar në Torino, duke u gdhirë 27 gushti i vitit 1938. Për të kuptuar gjendjen e Migjenit, mund t'i referohesh letrës së fundit, që ka shkruar me dorën e tij: "Kam shërbye për pesë vjet si mësues i detyrës nëpër malësitë e Veriut, ku jeta e vështirë e atyne viseve ma rrënuen në këtë mënyrë shëndetin dhe lumturinë e jeme personale."
Ditët e ftohta të dhjetorit 2001 më sjellin ndërmend vetvetiu ditën e 20 dhjetorit të vitit 1937, kur ai do të nisej nga Shkodra për të mos u kthyer më në Shqipëri. Gjithsesi, nga xhamat me brymë të makinës ndjek ecjen e shkodranëve të shekullit t'ri. Nuk e di pse më duken ashtu si dhjetëra vjet më parë, përmes rrugëve, me trishtimin e zakonshëm të personazheve të Migjenit. Kryeqyteti i kulturës të duket krejt i hirnosur në këto ditë të ngarkuara me borë në dhjetor.



**Rikthim në 90-vjetor**

Nostalgjia ka kohë që ka kaluar në qytet për poetin e shquar. "Faji" më i madh është se vepra e Migjenit gjithmonë e ka tejkaluar tragjizmin që shoqëroi jetën e tij të shkurtër. "Sa turp, sa turp", do të thoshte prof.Nasho Jorgaqi, kur e pyet

pse nuk u bë diçka më shumë për Migjenin, në 90-vjetor, në ditët e tetorit. Ngre supet: "Eshtë me të vërtetë turp." "Pse nuk u kujtua askush për të në çmimin më të madh të letërsisë 'Penda e Artë'!?" -të kujton një nga botuesit. Në fakt, një antologji poetike e përgatitur nga një krijues, Kujtim Dashi, dy-tre shkrime në shtypin periodik ishin gjithçka, që kujtuan Migjenin në 90-vjetorin e tij shtuar me dy aktivitete respektivisht në Tiranë dhe Shkodër. "Ai është mesazheri i të gjitha kohërave", thotë Dashi."Zyrtarisht vdekja e Migjenit merret vesh vetëm një muaj më vonë, më 29 shtator 1938, me letra ku nuk mungojnë pasaktësitë, neglizhencat...aq të zakonshme në burokracinë dhe injorancën e shtetit...ndërsa vetë Inspektoria e Arsimit në Shkodër e merr vesh krejt privatisht vdekjen e tij", thotë Rinush Idrizi në monografinë kushtuar poetit. Një situatë e tillë -më thonë në qytet- ka ndodhur edhe pak javë më parë në Shkodër. "Më kanë kujtuar ditën e fundit, atëherë kur askush nuk kujtohet, mandej askush nuk ka propozuar diçka konkrete për përkujtimin e poetit", thotë një nga funksionarët e Bashkisë. Kjo do të thotë se në Shkodër poeti nuk është, të paktën, qytetar nderi, ndërsa lista e "Të nderuarve" "është e madhe dhe nuk na kujtohet", thonë në Bashki. Kjo të thotë, që listës së artistëve të këngës, humorit dhe personave të tjerë të nderuar shkodranë i mungon 'rastësisht' Qytetari Migjeni. Këto mendoj, ndërsa jam duke shkuar drejt Varrezave të Dëshmorëve, ku gjendet varri i tij. "Eshtë rregulluar vorri, pak kohë më parë", na sigurojnë në Bashki. "Ne i kemi sendet e përdorimit vetjak të Migjenit dhe dorëshkrime të pabotuara të autorit", thotë drejtori i Muzeut të Shkodrës. Magjithatë shkodranëve u ngjan si çudi kur i pyet për poetin. "Lene t' shkretin n'vorr", të thonë indiferentë ata. Gjithsesi, 'rrezikun' ka kohë që nuk e kanë lënë rehat. Pak vjet më parë i thyen varrin dhe ia lanë ashtu të ekspozueshëm, për ndonjë mbledhës objektesh. Si për ironi të fatit, në 20-vjetorin e Muzeut Kombëtar, të ekspozuara si relike të rralla ishin edhe copat e mermerit të varrit të tij. Ky ishte ndoshta motivi ku fshihej dëshira për të udhëtuar drejt Varrezave të Dëshmorëve në Shkodër, ku prehen edhe eshtrat e tij. Askush nuk e di varrin, ndërsa nëna natyrë kuriozitetit tonë e ka intriguar me një shtresë të admirueshme bore. "A, pse k'tu asht Migjeni", më thotë një nxënës i shkollës së mesme. Përpjekjet tona përfundojnë të pasuksesshme në varrezë. Listës së gjatë nominative, me tre kolona të heronjve, i mungon qartësia e emrave në kolonën e dytë, atje ku shpresojmë që të jetë "Ai". Kërkimet janë hipotetike dhe, kuptohet, edhe rezultati mbetet po ai. Mbetemi në besimin e funksionarit të Bashkisë, Fatlum Nure, që na thotë se "varri i tij është rregulluar"...

**Shkodra dhe bashkëkohësit**

"Shkodra, dashnorja e shekujve", sipas Migjenit, është treguar mazohiste me poetin e saj. Dashurinë ia ka kthyer sipas mënyrës së vet. E ka lënë pa shtëpi. Bustin e tij, pasi ia ka prishur epigramin, e ka vendosur në një cep të padukshëm, përbri teatrit me të njëjtin emër. Shkodra e ka 'strehuar' duke e bërë vendin para tij në një parkim të thjeshtë furgonësh. "Ku është busti i Migjenit", pyes një shkodran pranë Teatrit. "A nuk po e sheh rrezikun", më tregon ai Migjenin. Pa hundë, monumenti gati në degradim të prezanton Migjenin. Falë nënshkrimit me emrin e tij, i cili është fshirë nga një dorë që ka pasur kohë të tregojë qetësisht artin e saj, vërtetoj gjithçka. Migjeni të vështron kryelartë në një bust tipik të realizmit socialist. Krenar, tashmë i mbuluar me një shtresë bore, atij që kalon aty pari, nuk i bën asnjë përshtypje. Epigrami i tij është prishur 'kortezialisht' me një vijë blu në mes. "Qeshu rini qeshu/ Bota asht e jote"/ poshtë emrit të tij është ironia më e madhe në këtë realitet. Fare i braktisur, Migjeni qëndron në shoqërinë e furgonëve të udhëtarëve. E vetë në pozicionin e dispeçerit historik, shikon personazhet njerëzore që lëvizin përditë. Përbri tij qëndron një dyqan i mbajtur keq dhe në një kënd 90° shtrihet 40 metra më tej, Teatri që mban emrin e tij.

"Nuk ka iniciativa për Migjenin", të thotë nënkryetari i bashkisë së Shkodrës, Fatlum Nure. "P.sh. komuniteti i mjekëve propozoi një mjek (figurë e nderuar për qytetin) dhe atij iu dha titulli, ndërsa komuniteti i humoristëve propozoi një koleg dhe atij iu dha çmimi". Qesh me një paradoks për një humorist 'Nder i qytetit', që nuk gjente dot një sasi modeste lekësh nga bashkia, për spektaklin e tij. "Në qoftë se nuk do të propozojë dikush, atëherë si mund të bëhet qytetar nderi?! Unë jam me profesion inxhinier dhe problematika rutinore nuk më jep mundësi që të vëzhgoj data apo të kem njohuri për figura", thotë Nure. Për të, indiferenca ndaj Migjenit vjen fillimisht nga komuniteti artistik i Shkodrës. "Gjithsesi, ne jemi duke menduar që monumenti i Migjenit të riparohet dhe po shikojmë një mundësi për një basoreliev që mund të vendoset në murin e Teatrit. Një projekt tjetër është që Migjeni të ketë mundësi që të jetë në mes të lulishtes që do të rikonstruktojmë së shpejti, ku ai të jetë figurë qendrore e këtij kompleksi", thotë Nure.

"Në rast se nuk e realizojmë këtë, thotë pastaj i revoltuar bashkiaku, atëherë edhe teatrit kryesor të qytetit, t'ia ndërrojnë emrin." Pa shprehje, fytyra e Migjenit, pas ndryshimeve estetike që i janë bërë, të qesëndis. Po, vërtetë, tekefundit ç'i duhen ato në botën tjetër... Dikush nuk di se e ka varrin apo jo. Dikush tjetër të konfuzon për ish-shtëpinë e tij. Dikush tjetër të ngatërron në elementë të tjerë...

"Ai është krenaria jonë", të thotë me dinjitet një qytetar, që, si për ndonjë koincidencë të jashtëzakonshme, mban në dorë librin "Migjeni në Pukë". Ky qytet i vogël, ku ai ka kaluar disa kohë, e ka bërë "qytetar nderi" të saj.

**Shtëpia dhe "sllavizmi" i tij**

Shtëpia muze e Migjenit është ndërtuar në vitin 1961 në Shkodër, në vendin ku ka qenë banesa e lindjes e poetit. Dikur përmbante dorëshkrimet origjinale të Migjenit, mjetet e punës, sendet vetjake, botimet që lidheshin me të, përkthime dhe dorëshkrime.... Pas viteve '90, shtëpia e tij është marrë nga pronarët. Më vonë kjo shtëpi u bë kuvend murgeshash. "Unë kam dëgjuar- thotë nënkryetari i Bashkisë, Fatlum Nure- se edhe malazezët e kanë dashur që ta etiketonin si poetin e tyre." Nuk është ndonjë çudi, ndërsa sjell ndërmend fjalët e profesorit Arshi Pipa për shkrimtarin: "I lindur shqiptar në një familje me prejardhje sllave, pastaj i shkolluar në një mjedis kulturor sllav, ai përsëri pati kontakte me Shqipërinë dhe me gjuhën e kulturën shqipe si i rritur. Gjuha që fliste në shtëpi ishte serbo-kroatisht, kurse në seminar mësoi rusisht. Ai nuk e dinte mirë shqipen. Shkrimet e tij janë plot gabime drejtshkrimi. Madje edhe mjaft elementare, kurse sintaksa e tij ishte larg sintaksës tipike të shqipes." Kur mendoj kontributin e Migjenit për shqipen, atëherë dua t'i besoj fjalët e Robert Elsie për të: "Duke qenë edhe me prejardhje sllave, ai nuk u mbyll brenda kufijve nacionalistë, por do të bëhej një nga shkrimtarët e paktë shqiptarë, që do të lidhte dy anët e hendekut kulturor, i cili ndante dhe po i ndan shqiptarët dhe serbët".

**Morali, feja dhe Migjeni revolucionar**

Zoti është për të një gjigant me grushta graniti, që dërrmon vullnetet e njerëzve. "Migjeni është i anatemuar nga Kisha, të thotë një shitës. Mbahet një diferencë me të, sepse ai ka qenë i njohur kundra fesë". Kjo është një e vërtetë që të tremb në Shkodër. Të gjithë e thonë dhe askush nuk e pranon me zë. "Manastiret, të dobishme për edukimin e parë të qytetërimit modern, u bënë pengesë për rritjen e tij dhe të dëmshme për zhvillimin e tij", e perifrazon vetë Migjeni një pjesë nga "Të mjerët" e Hygoit. Dy poezitë e tij, fillimisht të censuruara, "Parathënia e parathënieve" dhe "Blasfemi", gjithmonë do të na mahnisin me guximin e tyre. E njeriu nuk e di: /A asht zoti pjella e tij/apo ai-vetë pjella e zotit,/por e shef se asht kot i kotit/me mendue mbi një idhull/që nuk u përgjigj./Dhe tash s'po dihet ma kush asht zot e kush njeri./ Ndërsa në "Blasfemi": /Shkëlqen shejtnia mbi zhguna dhe ndër mjekra të hoxhallarëve./O sa engjuj të bukur përpara derës së ferrit!.../

Për Migjenin, shqiptarët në përgjithësi kujtohen kur shfryjnë. 'Mllefi' i tij për pamundësinë, tashmë i futur në rrjeta të shumtë librash, del në momentin që njerëzit duan të kënthasin."Kohë për Migjenin asht tani", të thotë një bashkëqytetar i tij, ndërsa mbart një si mangall....apo kush e di se çfarë. Migjeni i përgjigjet vetë këtij realiteti:"Unë jam pa moral. Konceptimi im menduer -mos me thanë ideologjik-nuk pajtohet me moralin të cilin mue kjo shoqni ma imponon. Por unë e marr moralin e saj për sy e faqe, n'sa mbrapa unë ia loz lojën kur të due. Kështu si unë ia lozin lojën shoqnis' me qindra veta në vendin tonë..." Në fakt, Migjeni i takonte një kohe "kur ëndrrat çirreshin si këmishë e thurur me penj merimange dhe mbetej vetëm lakuriqësia e jetës banale", thotë Plasari. Ndoshta ishte kjo kohë, kur ai bëri një hop cilësor nga bashkëkohësit e tij. Migjeni pati kurajën, që të tregonte aq sa dinte për misterin moral. Ai nuk pati frikë që t'i shprehte instinktet e tij. Gjithsesi, kjo do të mjaftonte që bashkëvendasit t'i tregonin "mosmirënjohjen". Këtë sot e has në indiferencën dhe përshtypjet rutinore të njerëzve në Shkodër. Në fakt, për Migjenin është shkruar shumë. Por vallë është shkruar për vlerën e vërtetë të veprës së tij? "Ai nuk është zbehur në epokën postmoderniste, sepse Migjeni e ka konceptuar historinë nëpërmjet paradokseve dhe, me sa duket, ligji i paradokseve është i përjetshëm", thotë Moikom Zeqo.
"Në mjaft raste, thoshte në një shkrim të tij studuesi i njohur Aurel Plasari, kur për një dukuri flitet shumë, ndodh që ajo të mbulohet më tepër, se të zbulohet. Kam përshtypjen se kështu ka ndodhur edhe me diskutimet për vlerën emancipuese të veprës së Migjenit. Vepra e tij është me vite drite larg romantizmit kombëtar, mbizotërues për kaq shumë dekada në letërsinë shqipe."
"Migjeni është lënë në heshtje. Ai është quajtur poet revolucionar. Kuptohet gjithmonë nga ata që nuk e kuptojnë.
Megjithëse ai nuk është poet socialist apo revolucionar, me gjithë revoltën dhe grushtet e shtrënguara, që na tregon ndonjëherë", thotë Elsie. Sepse Migjeni nuk ishte as optimist, si edhe as nuk ishte i angazhuar.

***

"O kangët që fleni reliktet e mia/q'ende s'keni prekun asnjë zemër të huej/vetëm unë me ju po kënaqem si fëmija,/unë-djepi juej, ndoshta vorri i juej." Janë pak, gjithsesi, disa orë, që të ndjekësh gjurmët e Migjenit në Shkodër, por do të mjaftonin vetëm disa minuta, që të ndieje neglizhencën e madhe për të. Poeti fle i qetë në të dalë të qytetit, atje ku pak njerëz kujtohen për të.
Bashkë me largimin, pak orë më vonë nga Shkodra, më kujtohet fatkeqi i Sidran: "Nënë, ja pse dua të këndoj një këngë, një këngë me këtë zë, që nuk e kam

më. Dua të këndoj për ata që nuk më dëgjojnë. Dua të këndoj për..."

-- *marrë nga Reportazh, dhjetor 2001*

**Problemet, motivet dhe veçoritë artistike**
**Migjeni (1911-1938)**

Migjeni (1911-1938) Migjeni lindi më 23 tetor 1911 në Shkodër, në familjen e një tregtari të vogël, ku shumë shpejt vështirësive ekonomike iu shtuan edhe fatkeqësitë familjare. Kur ishte pesë vjeç, i vdiq nëna, kurse në moshën trembëdhjetëvjeç humbi të atin, e më pas vëllanë e gjyshen me të cilën ai ishte lidhur fort pas vdekjes së nënës. Këto fatkeqësi e bënë Migjenin, që vetiu ishte një natyrë e mbyllur, të tërhiqej nga jeta e moshatarëve të tij. Pasi mbaroi shkollën fillore në Shkodër, ai shkoi për të vazhduar mësimet në Tivar dhe më pas përfundoi seminarin teologjik të Manastirit.
Migjeni (pseudonimi i Millosh Gjergj Nikollës) është nga shkrimtarët më të shquar të letërsisë shqiptare. Me një realizëm të thellë, të panjohur deri atëherë në letërsinë tonë, ai pasqyroi jetën e përditshme të shoqërisë shqiptare, sidomos të shtresave të varfëra të qytetit e fshatit, duke demaskuar sistemin e prapambetur shoqëror si dhe fashizmin që po kërcënonte Evropën. Përfaqësuesi më i shquar i realizmit kritik, Migjeni futi në letërsinë tonë me një shkallë shumë të lartë ideoartistike protestën e hapur, ëndërrën për një botë të re dhe optimizmin e thellë.
Për një të ri me interesa të gjera si Migjeni, jeta e seminarit ishte mbytëse. Nga leximet Migjeni ra në kontakt me ide revolucionare të kohës që zienin në gjithë Evropën.
Në vitin 1932 Migjeni pasi mbaroi seminarin dhe nuk mundi të sigurojë një bursë për të vazhduar studimet e larta, mbeti pa punë deri sa më 1933 u emërua mësues në Vrakë, një fshat afër Shkodrës. Rruga Vrakë-Shkodër, që ai bëntë përditë me biçikletë, ia keqësoi gjendjen shëndetsore. Gjatë kohës që qëndroi në seminar, Migjeni sëmurej shpesh dhe ishte nën kontroll të vazhdueshëm të mjekut, ngaqë mushkëritë e tij ishin të dobëta dhe rezikoheshin të prekeshin nga turbekulozi, sëmundja tipike e kohës, nga e cila i vdiq edhe nëna.
Ndërkohë, ai kishte filluar të botonte shkrimet e tij në revisten "Illyria". Në to ndihen përshtypjet e para, reagimi shpirtëror i Migjenit ndaj realitetit të zymtë, ndaj mjerimit, ku ishte zhytur edhe fshati, edhe qyteti shqiptar.

## Problemet, motivet dhe veçoritë artistike të poezisë së Migjenit

Poezia e Migjenit, një poezi novatore, u bë shprehëse e fuqishme e pakënaqësisë ndaj realitetit, e urrejtjes ndaj dhunës dhe shfrytëzimit, ndaj mashtrimit politik, shoqëror dhe hipokrizisë. Duke shpërthyer drejtpërdrejt nga jeta e gjallë ajo pasqyroi botën shqiptare në vitet '30 me protestat, dhembjet, ëndërrat dhe shpresat për të ardhmen. Vëllimin e tij "Vargjet e lira" (1936) Migjeni e hapte me vjershën "Parathënia e parathënieve" ku shpërthente gëzimi i tij se shekulli ka nisur të çlirohet prej skllavërisë shpirtërore. Lajtmotivi i kësaj vjershe e cila është një sintezë e mendimit revolucionar të Migjenit, është vargu: "Përditë prendojnë Zotat", Njeriu po hipën në majën e fronit, po bëhet zot i jetës, i tokës së tij, i vetvetes dhe nuk do t'u përulet më "idhujve". Pas kësaj vjershat e veta Migjeni i ka ndarë në gjashtë cikle: "Kangët e ringjalljes", "Kangët e mjerimit", "Kangët e perëndimit", "Kangët më vete", "Kangët e rinisë" dhe "Kangët e fundit".
Në ciklin e parë bëjnë pjesë pesë nga vjershat më të mira të Migjenit. Filli që i bashkon këto vepra, është gëzimi për lindjen e "Njeriut të Ri", prej atyre të varfërve të rritur në mjerim, të cilët janë ngritur në luftëra të reja, që të mos humbin më në lojën e përgjaktë të historisë, të mos jenë më skllevër të titajve të tërbuar, por zot të vetes e të një bote të re, ku njeriu të jetë i lirë dhe askush të mos e shkelë personalitetin e tij. Këto luftëra nuk janë grabitqare e as për të siguruar privilegje të reja, si ato të hershmet, por janë luftëra të reja, siç i quan poeti kryengritës. Në këtë cikël kemi edhe protestën ndaj gjendjes së rëndë të shoqërisë shqiptare, ndaj gjithë forcave konservatore, që e mbajnë në vend atë, dhe shpërthimin e entuziazmit për lindjen e "Njeriut", i cili do ta drejtojë kombin drejt një agimi të ri. Në këtë cikël jeton edhe ideja se vetëm në liri mund të shpërthejnë energjitë dhe aftësitë njerëzore. Në gjithë ndryshimet, përmbysjen e botës së vjetër dhe krijimin e botës së re, poeti njeh si protagoniste rininë. Ajo është më e pastra, më e bukura pjesë e shoqërisë, ku ai var shpresat, besimin për fitoret e ardhme, për triumfin e idealit për një jetë të re:

Rini, thueja kangës ma të bukur që di!
Thueja kangës sate, që të vlon në gji.
Nxirre gëzimin tand, të shpërthejë me vrull.
Mos e freno kangën! Le të marri udhë.
(Kanga e rinisë)

poeti është i bindur se asgjë s'mund ta pengojë më lulëzimin e lirisë, ku do të

shpërthejë hovshëm gjithë ato këngë, që ende i flenë në shpirt. Kjo është intuita e poetit, i cili ka aftësinë ta ndjejë i pari rrezen e ngrohtë të Diellit të jetës së re:

Por a do të vijë dita kangët me u zgjue
Apo ndoshta shekujt me ne prapë po tallen
Jo, Jo! Se liria filloi me lulzue
Dhe e ndjej nga Dielli (alegorik) valën.

Për identifikimin e figurës Diell ka pasur disa përpjekje për ta zbërthyer e konkretizuar. Por ato vetëm se e kanë vulgarizuar perceptimin poetik të poetit. Mjafton të mbetemi në simbolikën e tij dhe ajo thtë gjithçka. Ai na ndien rezatimin botës së re, shoqërisë së re, e cila do të jetë e ngrohtë dhe e ndritshme si dielli dhe si ai do të mund të gjallërojë, të zgjojë të rilindë gjithçka që qëndon ende e ndrojtur, e përgjumur në errësirë. Thirrja që Migjeni i drejtonte Rinisë, në këtë vjershë ishte kuptimplotë, optimiste dhe tepër e ngrohtë, intime dhe romantike:

Thueja, kangës, Rini! Thueja kangës gëzimplote!
Qeshu Rini! Qeshu! Bota asht'e jote!

Cikli i dytë i "Vargjeve të lira" nis me "Poemën e mjerimit", kryevepër poetike e Migjenit dhe një prej krijimeve më të bukur të poezisë shqiptare. Poema ka një konceptim e trajtim origjinal. Në fillim poeti sjell figurën e mjerimit të konkretizuar nëpër dhjetëra motive jetësore. Dhe së bashku me fytyrën tragjike të mjerimit në jetën shqiptare, vjen edhe dhembja, dhembja e poetit dhe dhembja që mbyt çdo shoqëri të ngritur mbi dhunën. Kjo dhembje e thellë përfundon në protestën ndaj rendit shoqëror që e krijon mjerimin, dhe në ironi dhe sarkazëm ndaj fesë, e cila s'arrit ta ndryshojë këtë pamje tragjike, megjithë lutjet e mëshirat mijëvjeçare. Pas kësaj poeti konkludon:

Mjerimi s'do mëshirë, por don vetëm të drejtë!

I gjithë cikli pavarësisht nga dhembja e thellë dhe pamja tragjike që krijohet ka tone optimiste, sepse nuk kemi të bëjmë me një dhembje mbytëse, por me dhembje krenare, të cilat sipas poetit, koha do të dijë t'i qetësojë.
Në këtë cikël poeti na jep për herë të parë me shumë art figurën e punëtorit që shfrytëzohet kafshërisht ose endet i papunë, duke thelluar kështu pamjen tragjike të mjerimit.

Gjithashtu në këtë cikël ai trajton edhe temën antifetare ku demaskon institucionet fetare, si bashkëfajtore të asaj shoqërie që pjell mjerimin. Në ciklin e tretë "Kangët e prendimit", Migjeni, sjell pamjen e Evropës kapitaliste para Luftës së Dytë Botërore, ku plagët e tmerrshme shoqërore dhe krizën ekonomike përpiqen t'i mbulojnë me pseudoart, me vepra e filma sentimentalë që e vishnin me ngjyra artificiale lumturie dramën shoqërore e politike. Po përtej kësaj cipe të neveritshme poeti sheh botën e rëndë të shtëllungave të tymit e të avujve, të djersës e gjakut. Në të dy vjershat e këtij cikli poeti sjell imazhin e një bote sonambul që po rrëshqet drejt greminës së shkatërrimit, drejt luftës. Kjo botë e zhytur në mjergull ende s'po e kupton se po i pregatisin një tragjedi të re. Për t'u orientuar në këtë botë të dehur, poeti kthehet nga bota punëtore e uzinave me thirrjen poetike:

Le të dëgjojmë kangën që mshtillet në shllung
avull, në pika djerse,

Si vazhdim i këtij mendimi poetik, autori duke dashur që vëllimi i tij të ketë një kompozicion kuptimplotë, vendos vjershën "Kangë më vete" ku ai sjell më konkret imazhin e luftës së ardhme me shkaktarin e vërtetë të saj, fashizmin, që po hyn si hajn edhe në Ballkan.
Menjëherë pas kësaj vjen cikli "Kangët e Rinisë", që së bashku me ciklin "Kangët e fundit" janë më intime, më shprehës të shpirtit të poetit, të vuajtjeve, dëshirave, pasioneve të tij.
Te "Kangët e rinisë" bën pjesë vjersha "Ekstazë pranverore", që së bashku me këngët e ringjalljes dhe "Sonet Pranveror", janë krijimet më pasionante, më optimiste e më me ndjenjë të poezisë migjeniane. Aty ndihet thellë himni i triunfit të një bote të re, që do të jetë gjallëruese si një pranverë. A do të arrijë poeti t'a shijojë këtë pranverë? Parandjenja e një vdekjeje që po i afrohet, i jep dhembje poetit që, ndoshta, s'ka për ta parë këtë botë të re. Por gëzimi i triumfit të saj është kaq i madh sa dhembja vjen në përmasa reale e jo në trajtën e pesimizmit.
Te këto dy cikle jeton edhe dashuria e poetit, e cila sjell imazhin e bukur të një dashurie rinore, ku është shkrirë pasioni për vajzën, dëshira për të shijuar gjithçka të bukur, si dhe dashuria për krijimin e jetën në përgjithësi.
Në tetë vjershat e fundit, që i janë shtuar vëllimit më vonë ndihet edhe trishtimi, dhembja dhe pesimizmi i poetit, që e sheh se si po i fiket pak nga pak jeta. Por ato nuk e rëndojnë gjendjen shpirtërore të lexuesit, sepse janë të natyrshme dhe njerëzore.
Në disa vjersha "Rezignata", "Trajtat e mbinjeriut" etj. Migjeni trajton motive

filozofike rreth kuptimit të ekzistencës së njeriut, të jetës, të vetëflijimit për të ardhmen e shoqërisë, të botës etj. Trajtimi i këtyre ideve është pak i mjegulluar, sidomos kur poeti sjell edhe mbinjeriun, që mendohet se është nocion që ka evoluar, në krahasim me kuptimin që i pati dhënë krijuesi i tij Niçja. Mbinjeriu i Migjenit, nuk është përbuzësi i vegjëlisë. Ai është një figurë, që merr përsipër të udhëheqë masat drejt një bote të re, ku të ketë kuptimin e vërtetë edhe sakrifikimi edhe ekzistenca, edhe dashuria, pra, të marrë një kuptim të ri jeta. Mendimi në këto vjersha vjen i turbullt dhe lë shteg për t'u interpretuar në mënyra të ndryshme, por ato kanë diçka të përbashkët, optimizmin, dashurinë për njeriun, dashurinë për të renë, për të bukurën.

## REALITETI SHQIPTAR NË PROZËN E MIGJENIT

Problematika, që trajtoi Migjeni në tregimet e në skicat, ishte ajo që trajtohej në publiçistikën dhe në prozën përparimtare të kohës. Ndryshimi qëndron në zbërthimet e thella dhe përgjithësimet e mëdha të Migjenit, në krijimet me një nivel shumë të lartë artistik. Me Migjenin tregimi i realizmit kritik shqiptar njohu kulmin e tij. Tregimet "A don qymyr zotni?", "Studenti në shtëpi", "Të çelën arkapijat", "Historia e njenës nga ato", "Qershijat", "Bukën tonë të përditshme falna sot", në të cilat pasqyrohet jeta e fshatit dhe qytetit shqiptar në problemet më thelbësore dhe dramatike të saj, qëndrojnë përkrah poezisë së tij më të mirë. Migjeni është krijuesi i vetëm i letërsisë sonë të së kaluarës që u shfaq me të njëjtën forcë artistike si në poezi ashtu edhe në prozën e shkurtër. Me tregimin e tij në letërsinë shqiptare motivohet për herë të parë plotësisht në art problemi i shkatërrimit të personalitetit të njeriut në kushtet e një shoqërie despotike. Në tregimet e skicat, ashtu si edhe në poezitë e tij rrihet vazhdimisht ideja se jeta shpirtërore kushtëzohet nga jeta materiale, se vlerat shpirtërore e morale shkatërrohen në kushtet e mjerimit e vuajtjeve të shumta të jetës së shtresave të varfëra. Me dhembje e revoltë ai tregon se si dinjiteti legjendar i malësorit, nderi i malësores, dhe i qytetares së varfër kanë marrë fund në luftën për ekzistencë në vështirësinë për t'i siguruar fëmijës një copë bukë a për ta shpëtuar nga vdekja.

Në krijimtarinë e tij Migjeni shprehu bindjen se përderisa të mos përmbyseshin idhujt e jetës së vjetër, gjithçka, në jetën e qytetit dhe të fshatit do të mbetej në gjendjen ekzistuese, në mjerim dhe varfëri. Në prozën e tij mjerimi, uria, konservatorizmi, patriarkalizmi, degjenerimi, kanë një burim: shtypjen dhe shfrytëzimin, që mbrohen me ligj nga rendi në fuqi. Ky qëndrim ndaj realitetit, i cili ishte një kundërvënie edhe ndaj krijimeve të autorëve konservatorë, jepet

nëpërmjet një konflikti të fuqishëm, dramatik. Në këtë prozë kemi një ekuilibrim ndërmjet shpërthimit lirik të emocioneve dhe veprimit dramatik e përdorimit mjeshtëror të fjalës. Ai shkroi me dashuri e pikëllim për ata njerëz, që e shkonin jetën në kthetrat e mjerimit, kurse për shkaktarët e vërtetë të kësaj gjendjeje ai derdhi urrejtjen dhe përbuzjen. Migjeni e trajtoi vesin në prozën e tij si dukuri të një jete që brehej nga kontradiktat e thella dhe jo mbi bazën e instiktit, ndaj ai arriti të sjellë në letërsinë tonë përgjithësime të rëndësishme ideoartistike.
Personazhi i prozës së Migjenit është punëtori i papunë, malësori që i ka harruar hynitë e tij dhe i përgjërohet kokrrës së misrit, nëna që mallëkon pjellën e vet e që detyrohet të shesë vetvehten, e reja dhe i riu të cilëve jeta patriarkale, me ligje e norma mesjetare, u than ndjenjat, shpresat dhe ëndrrat rinore. Në tregimin e tij Migjeni trajtoi problemet më të rëndësishme të kohës dhe u bë shprehës i kontradiktave të saj. Personazhet e tij janë tipizme të plota të një shtrese të caktuar të shoqërisë së kohës. Ai nuk i përshkruan ato, por i krijon me anë të zbërthimeve të thella psikologjike, nëpërmjet detajeve. Personazheve të tilla si malësorja ("A don qymyr zotni"), Nushi dhe Agla ("Studenti në shtëpi"), ose Bakalli ("Të çelen arkapijet") e Kola ("Bukën tonë të përditshme falna sot"), janë dhënë me forcë të rrallë artistike.
Pjesën më të madhe të krijimtarisë në prozë të Migjenit e zënë skica dhe fejtoni. Në këto krijime të rëndësishme realiteti është pasqyruar me shumë larmi dhe mjeshtëri artistike. Në prozën satirike të tij Migjeni herë kalon në trajtim konkret të problemit të mjerimit, papunësisë, të mohimit të mëshirës kristiane e artit për art. ( Një refren i qytetit tim, Mollë e ndalueme, Në kishë, Luli i vocërr, Zoti të dhashtë, Programi i një reviste, Legjenda e misrit, Bukuria që vret, etj.), herë në trajtim të përgjithshëm në formën e një eseje filozofike të problemeve të dinjitetit të njeriut, të së ardhmes së vendit, të ushtrimit të dhunës për të mposhtur personalitetin e njeriut të thjeshtë etj, (Sokrat i vuejtun apo derr i kënaqun, Ne me Krishtin, Përrallë abisine, Gjysëm ose italian, mësim gjeografie etj.
Në veprën e tij jeta paraqitet lakuriq, me gjithë shëmtimin e saj dhe ai gjithnjë depërton me art në kuptimin e kësaj të vërtete. Në skicat migjeniane ka një galeri të tërë portretesh. Shumë autorë të brezit të tij e trajtuan me mjeshtëri skicën dhe prozën satirike, por tek asnjë ajo nuk është aq unike dhe origjinale, e thellë e artistike sa te Migjeni. Në prozën e tij Migjeni e mohon realitetin e kohës, gjithçka të keqe, pa mohuar mundësinë e përmirësimit të saj. Ai mohon shfrytëzimin, luftën imperialiste, konceptin patriarkal, vesin, shfrytëzimin e njeriut, po jo njeriun, mohon deri në fund anët e shëmtuara të jetës, por jo jetën. Mohimi i tij nuk ushqen pesimizmin, cinizmin, depresionin, prandaj krijimtaria e tij mbetet gjithmonë e re. Tregimi i tij karakterizohet nga sinteza e mendimit,

shqetësimi qytetar dhe psikologjia e thellë e personazheve. Kurse te skicat ku ka pasuri motivesh, Migjeni e shtjellon idenë me anë të të një monologu dramatik të fuqishëm, i cili nis gjithnjë me ironi dhe përfundon me sarkazëm dhe revoltë. Ky monolog u përdor edhe nga autorë të tjerë të viteve '30, sidomos Nonda Bulka, po te Migjeni ai është më i natyrshëm e më i thellë.

Në krijimtarinë e Migjenit kufijtë midis skicës e tregimit shpesh humbasin. Forma origjinale e mendimit të tij, ironia e sarkazma therëse e sidomos monologu dramatik, bëhen te skicat shprehëse të konflikteve të rëndësishme shoqërore e politike të kohës. Prandaj mjaft nga skicat, ku ka edhe portrete të realizuara, është vështirë t'i dallosh nga tregimi.

Duke krahasuar tregimet e Kutelit, Koliqit, me ato të Migjenit, shohim se i pari ka njëfarë adhurimi mistik për të kaluarën, shpreh pakënaqësinë për realitetin ekzistues dhe beson se e ardhmja do të sjellë diçka të mirë, i dyti nuk i kundërvihet realitetit, por përpiqet ta riparojë atë dhe të harmonizohet aty, kurse Migjeni e mohon të kaluarën dhe të tashmen në emër të së ardhmes, të cilën kërkon t'ia rrëmbejë me forcë kohës. Tregimi i Migjenit është satira e mprehtë e një poeti, që shpërthen me një protestë nga më të fuqishmet e letërsisë sonë të traditës. Ndaj, ndërsa Kuteli është një prozator i shquar, i talentuar i thellë, e Koliqi një prozator i kulturuar, Migjeni është novator. Ai vështroi thellë në shoqërinë e kohës dhe pasqyroi atë, duke e gjykuar dhe dënuar rreptë, në emër të një të ardhmeje më të bukur, pavarësisht se ajo na shfaqet e turbullt e simbolike. Migjeni në prozë na shfaqet si shkrimtar i formuar i realizmit kritik. Me krijimet e Migjenit, për herë të parë në prozë shohim thelbin tragjik të botës shqiptare dhe tregimi shqiptar arriti nivelin ideoartistik dhe shumllojshmërinë problematike të poezisë sonë. Tregimi i tij, bashkë me atë të Kutelit, shënojnë një periudhë pjekurie të letërsisë sonë, sepse individi filloi të vështrohej gjithnjë e më gjerë në një raport të përcaktuar me jetën politiko-shoqërore.



## VEÇORITË E KRIJIMTARISË ARTISTIKE

Pikëpamjet e reja politike e shoqërore, konceptet e përpunuara mbi natyrën e shoqërisë, mbi njeriun dhe artin, krahas artit të tij të ri revolucionar, e bëjnë Migjenin figurën më të madhe të brezit të ri të viteve '30 dhe një nga shkrimtarët më të shquar shqiptarë. Me krijimtarinë e tij novatore letërsia jonë kaloi përfundimisht nga romantizmi ne realizmin kritik. Migjeni si në poezi edhe në prozë pasqyroi me realizëm të thellë shoqërinë shqiptare të kohës, jetën e shtresave më të vogla të qytetit dhe fshatit, iu kundërvu deri në mohim rendit në fuqi, akuzoi fashizmin, stigmatizoi klerin, artin zyrtar dhe arriti të japë një tablo realiste

të viteve '30. Në krijimtarinë e tij, për herë të parë përftohen figura dhe portrete të plota e shumë të fuqishme të malësorit e punëtorit, të gruas shqiptare e cila ishte viktimë e një shfrytëzimi të dyfishtë.
Revolta e hapur, vuajtjet e thella, dhe optimizmi janë tipare karaktristike të poezisë së tij, e cila shquhet për konceptimin dhe sistemin origjinal të figuracionit. Kurse në prozë ai u shfaq si mjeshtër i portretizmit dhe i dhënies së psikologjisë së tipave të ndryshëm, që përfaqësojnë shtresa e klasa të ndryshme. Si në poezi dhe në prozë, ai solli një satirë shoqërore e politike të fuqishme. Në poezi ai trajtoi vjershën dhe poemën pa subjekt me varg të lirë, që shquhet për mendimin sintezë dhe sistemin figurativ, ku dallohet antiteza, simboli dhe alegoria. Në prozë ai lëvroi tregimin psikologjik, skicën, prozën satirike, që shquhet për tipat, portretet, dialogun, monologun, ritmin e veprimit, mendimin energjik dhe gjuhën e gjallë.

**Migjeni (1911-1938)**

Letrat e dashurisë së Bojkës, fotografi, shënime, e një poezi e pabotuar më parë, janë mbledhur nga e mbesa e poetit, Angjelina. "Migjeni-Vepra" ka dalë këto ditë në qarkullim
Migjeni (1911-1938) Dokumente, ndërkëmbime, një poezi dhe disa fotografi të Migjenit, të pabotuara kurrë më parë, janë përfshirë në botimin e fundit "Migjeni–Vepra". Ky botim, i cili ka veçse pak ditë që ka dalë në qarkullim, sjell të tjera anë të fshehta, nga jeta e poetit, të cilin e detyruan t'i japë lamtumirën kësaj bote, që në moshën 27-vjeçare. Në këtë libër, veç veprës së plotë të tij, janë përfshirë edhe mjaft detaje të tjera nga jeta. Skënder Luarasi mblodhi gjithë jetën e Migjenit, "Vargjet e Lira" të këtij poeti të madh (ku janë përfshirë "Kangët e mjerimit", "Kangët e perëndimit", "Kangë në vete", "Kangët e rinisë" dhe "Kangët e fundit), e krahas tyre mblodhi dhe "Novelat e qytetit të Veriut" ( ku përfshihen edhe shkrimet e fundit të tij, si dhe shënime të ndryshme nga leximet, dokumente, letra të Migjenit, dërguar miqve dhe të afërmëve të tij, etj.). E së fundi, përgatiti dhe kronologjinë e jetës dhe të veprimtarisë së Millosh Gjergj Nikollës – Migjenit (1911-1938), botimet në gjuhë të huaja të veprës së tij. Një pasthënie e shkruar nga e mbesa e poetit, (Angjelina Ceka (Luarasi) vajza e motrës së tij të dashur Olga) mbyll fletët e librit, i cili u përgatit nga ndërmarrja botuese "Cetis Tirana".

## Të njohurat e të panjohurat

Angjelina i kishte parë sa e sa herë dorëshkrimet dhe botimet e të atit të saj (i cili ka qenë studiuesi, që i ka hyrë deri në hollësi veprës së Migjenit). Kishte marrë në duar botimet e veprave të plotë të Migjenit. Vendosi të botonte të katërtin e radhës. Siç edhe shpjegon në pasthënien e këtij botimi të ri, Angjelina pohon se ky libër përmbledh botimin bazë të përgatitur dhe redaktuar nga Skënder Luarasi, si dhe letërkëmbimet me miq e të afërm si dhe mjaft foto, letra e dokumente të pabotuara më parë. Një libër i tillë që i ka munguar gjatë bibliotekës shqiptare është përgatitur me shumë kujdes. Është dashur shumë kohë për të sjellë imazhin përfundimtar të tij. Veç materialeve e veprës së Migjenit, botuar edhe më parë, janë bërë hulumtime edhe përtej kufirit të Shqipërisë ku gjenden të afërm dhe miq të Migjenit. Nga e vetmja vajzë xhaxhai e Migjenit (86 vjeç) e cila jeton sot në Zagreb janë marrë fotografi të reja të Migjenit. Po ashtu janë bërë kërkime për materiale të reja edhe në shtëpinë muze "Migjeni", ku janë marrë letra të pabotuara të së dashurës së tij. Përmes atyre letrave mëson diçka për vdekjen e Migjenit. Ato letra, Bojka (kështu quhej vajza shkodrane, që kish zaptuar zemrën e poetit) ia dërgonte motrës së tij Olgës, e cila ishte e vetmja pjesëtare e familjes, që iu gjend pranë asaj, pas vdekjes së Migjenit. Kjo letër është botuar edhe në këtë libër e sipas Angjelinës ka vlera të veçanta se mbi të gjitha tregon edhe nivelin kulturor të këtyre vajzave, në ato kohë. Po ashtu, një tjetër dorëshkrim, që vjen për herë të parë në duart e lexuesve është edhe një faksimile e dorëshkrimit origjinal të poezisë "Malli rinuer".

## Letrat e Migjenit

Në këto faqe ndodhen përjetimet e poetit, dhimbjet, meraku dhe malli i tij, për miqtë më të afërt, motrat dhe njerëzit e tjerë të familjes. Ndër këto letra gjen radhë të shkruara për Skënder Luarasin, në të cilat rrëfen mbi përgtitjen e botimit të vargjeve të para të tij. Në të tjera letra ai i është drejtuar mikut të tij të ngushtë, Teufik Gjylit, motrës Cvetka, burrit të Lenkës (motrës së madhe), Llazar Jovanit e motrës tjetër, Jovankës. Vendin më të rëndësishëm në këtë libër e zënë letrat e shkruara nga e dashura e tij Bojka, letra këto që ajo ia shkruante motrës së Migjenit Olga, (e cila ishte edhe mikja më e ngushtë e saj). Ndër rreshtat e atyre letrave, Bojka ka shprehur dhimbjen për humbjn e njeriut të saj më të dashur. Fraza të mbushura me dhimbje e keqardhje, mall e brenga, rrëfejnë për një dashuri mjaft të pastër e të veçantë mes poetit dhe Bojkës.

**90 - vjetori që s'u kujtua**

Ky botim i plotë i veprës së Migjenit ishte përgatitur për t'u botuar që në 90-vjetorin e lindjes së tij. Por mes heshtjes dhe kaosit të jetës kulturore në Shqipëri, përvjetori i veçantë i Migjenit, u harrua. Përveçse në Pukë, dhe në një mbrëmje performance, organizuar nga studentët e Akademisë së Arteve, në Tiranë, askush nuk u kujtua ta nderonte Migjenin e madh e të organizonte diçka për nder të këtij përvjetori. E që nga ajo kohë deri para pak muajsh kur Ministria e Kulturës Rinisë dhe Spoteve e mundësoi shtypshkrimin e këtij libri në Slloveni, nga familja e Migjenit janë bërë përpjekjet maksimale për të sjellë një botim sa më dinjitoz.

**Origjina e shtrembëruar e Migjenit**

Mbesa e poetit, Angjelina, është mjaft e prekur nga gjithçka dashakeqe që është thënë kundër Migjenit këto dhjetë vitet e fundit. Ajo i ka ndjekur me shumë kujdes të gjithë artikujt e shkruar në shtypin e këtyre kohëve. Madje veç dëshpërimit, ajo ka provuar edhe një ndjenjë fyerjeje të fortë ndaj figurës "së cënuar" të dajës së saj të dashur. Në parathënien e këtij libri, ajo thekson se "Këto vite në shtypin shqiptar janë bërë edhe shpifjet më të ulëta për Migjenin. Është shkruar se nuk ishte shqiptar dhe se familja e tij kishte origjinë sllave, duke injoruar kështu faktet e paraqitura në biografinë e Skënder Luarasit, që dëshmojnë gjakun shqiptar të poetit nga familja dibrane e Nikollave dhe ajo Shkodrane e Kokoshëve". Kështu shpjegon Angjelina, ndërsa rrëfen se gjyshi i tij vinte nga Nikollat e Dibrës. Më tej ajo shpjegon se emrat me tingëllim sllav, duke përfshirë edhe atë të pagëzimit të Migjenit dhe të motrave të tij, nuk dëshmojnë më shumë se sa përkatësinë në komunitetin ortodoks të Shkodrës, të ndikuar në atë kohë nga kisha fqinje malazeze". Pra sipas saj, asnjë prej këtyre pretendimeve të ngritura në shtyp nuk qëndrojnë. Origjina e tij është krejtësisht e pastër shqiptare.



**Dashuri e përfolur...**

Dashuria e tij me vajzën shkodrane Bojka ka qenë një dashuri mjaft e veçantë. Mes tij dhe Bojkës, kishin lindur ndjenja jo vetëm të forta por edhe shumë fisnike. Ato që e dëshmojnë më shumë se çdo gjë tjetër këtë janë letrat e të dashurës së tij, Bojka. Por kjo dashuri mes tyre është përfolur mjaft ndër shkrimet e këtyre viteve të fundit. "Mjaft dashakeqe ka qenë edhe përpjekja e bërë

në shtyp për të përdhosur dashurinë e vetme të Migjenit si një lidhje incesti, nëpërmjet sajimit të një përafrie gjaku midis Migjenit dhe Bojka Nikollës" - thotë Angjelina. Dhe e gjithë kjo është bërë duke u nisur nga mbiemri i njëllojtë i tyre. Veçse e vërteta nuk qëndron kështu. "Në të vërtetë Kola, i ati i Bojkës, kishte ardhur në moshë të rritur në Shkodër, nga komuniteti ortodoks i Kavajës dhe nuk kishte asnjë lidhje gjaku me Nikollë Dibranin, gjyshin e Migjenit, të ardhur nga komuniteti ortodoks shqiptar i Rekës së Dibrës shumë kohë më parë" - shpjegon ajo, duke shtuar se "lidhja e Migjenit me Bojkën ka qenë aq fisnike sa mund të merret si shembull për rininë e sotme. Sa dhimbje forcë e kulturë përmbajnë letrat e mikes së tij Bojka, ndërkohë që Migjeni e përjetësoi atë në poezinë Z.B",- shkruan Angjelina në pasthënien e librit.

(Kjo është poezia e botuar në këtë libër në formën e një faksimilje, ku paraqiten vargjet e marra direkt nga dorëshkrimi i poetit)

**Malli rinuer**

"Valët muzikore flutrojnë nga prendimi
Shkrepen e përtrihen
Për muret e dhomës s'eme
Edhe mandaj dridhen
Mbrenda në zemrën t'eme
Dhe zgjojnë ndijesina që mblue ka hini

Ndijesitë e mija me valët muzikore
Shkëmbejnë puthje të nxehta
Posi dy dashnorë
E pamëshirë shëgjeta
Më ther në krahnor
Edhe më merr malli për jetë ma gazmore

Malli rinuer për jetë ma shkrumbuese
Flen pa fat në mue
Një tingull pendimi
Asht ngushëllim për mue
Kur më mbështjell mashtrimi
Me melankolinë e vet aq trishtuese

Tingujt miqëdashës që në dhomën t'eme
Më tregojnë rythmin
E një dansit të largët
Më kujtojnë përqafimet
E çifteve të shkathët
Që sjellen lirshëm nëpër dërrasa të gdhenme"

**"Si e vodhën dhe e falsifikuan jetën e veprën e Migjenit"**

Migjeni Gjatë gjithë periudhës së regjimit komunist të Enver Hoxhës, emri i babait tim, Skënder Luarasit dhe vepra e tij krijuese, u lanë në heshtje dhe ai për fije të perit i shpëtoi burgut, ndoshta dhe për faktin se babai i tij, Petro Nini Luarasi, kishte hapur të parën shkollë shqipe në Shqipëri. Por është e krejt e pamoralshme që ai qëndrim i mbajtur ndaj tij në periudhën e regjimit komunist, të vazhdohet të mbahet edhe sot nga instanca të ndryshme të zyrtare apo të fushës së letrave shqipe, siç është rasti i gazetës "Drita" të Lidhjes së Shkrimtarëve dhe Artistëve të Shqipërisë, e cila me anë të një artikulli spekullativ të datës 13 prill 2003, ka shtrembëruar e fallsifikuar të vërtetën në lidhje me zbulimin e botimin e "Vargjeve të lira" të Migjenit.
Njeriu që flet dhe dëshmon për herë të parë për "Gazetën", është 40-vjeçari Petro Luarasi, djali i vetëm i profesorit të famshëm, i cili proteston në lidhje me fallsifikimet që vazhdojnë t'i bëhen jetës e veprës së babait të tij, Skënder Luarasit. Po kush ishte Prof. Luarasi, cila ishte e kaluara e tij dhe çfarë marrëdhëniesh e kontradiktash pati ai me kolegët e tij shkrimtarë, si: Mitrush Kuteli, Dhimitër Shuteriqi, Vehbi Bala, Gjovalin Luka, Andrea Varfin, Drago e Llazar Siliqi, Aleksandër Xhuvani, Qemal Draçini e deri tek Ismail Kadareja? Si u manipulua vepra dhe jeta e Migjenit duke e paraqitur atë se frymëzohej nga idetë komuniste të shokëve të tij, Qemal Stafa, Vojo Kushi etj. dhe si protestoi për këtë fallsifikim Skënder Luarasi? Si deshën ta dënonin Luarasin dy kolegët e tij shkrimtarë, për çfarë e akuzuan ata dhe si shpëtoi ai pas ballafaqimit me Ramiz Alinë? Çfarë thuhet në kujtimet e Skënder Luarasit në lidhje me nëpërkëmbjen që u bëhej shkrimtarëve të njohur Mitrush Kuteli, Andrea Varfi e Qemal Draçini nga kolegët që drejtonin Lidhjen e Shkrimtarëve dhe si u vidhej vepra e tyre pasi ata kishin përfunduar burgjeve? Cilat ishin kontraditat e Skënder Luarasit me Enver Hoxhën në lidhje me Luftën e Spanjës dhe çfarë i kërkoi Luarasi Mehmet Shehut për Petro Markon? Për të gjitha këto mistere e plot fakte të tjera nga jeta e Skënder Luarasit, na njeh i biri i tij, Petro Luarasi, nëpërmjet kujti-

meve të babait të tij dhe arshivës së familjes që përbëhet prej qindra fletësh, me letra, dokumente zyrtare, kujtime, protesta, replika, diskutime, korespodenca, fotografi e shënime të ndryshme, ku bëhet fjalë për lidhjet e marrëdhëniet e tij me kolegët shkrimtarë e artistë e deri tek personalitetet e larta të udhëheqjes komuniste si Mehmet Sheheu, Ramiz Alia, Fadil Paçrami Manush Myftiu, Hysni Kapo etj. Pas një përzgjedhje të këtyre materialëve dokumentare që na dorëzoi zoti Petro Luarasi, duke u nisur nga ideja e vetme e ndriçimit të së vërtetës, ne e pamë të udhës botimin e një pjesë të tyre, të cilat pa dyshim mendojmë se i shërbejnë dhe qëllimit që i kemi vënë vetes për këto faqe special në dossierin e rubrikës historike.

**Njohja e Luarasit me Migjenin**

Lidhur me njohjen dhe takimin e parë me Migjenin, të cilin si shumë letrarë të tjerë të viteve '30 që e kishin si idhull, prof. Skënder Luarasi ka lënë shumë kujtime të shkruara me dorën e tij. Atë afeksion që kishte për Migjenin, prof. Luarasi e tregoi edhe me martesën që ai bëri disa vjet më vonë, me të motrën e tij, Ollgën, martesë nga e cila ata patën tre vajza. Në kujtimet e tij për shkrimtarin e madh, i njohur si "Poeti i mjerimit", i cili u nda nga kjo botë në moshë fare të re, prof. Skënder Luarasi në mes të tjerash ka shkruar: "Një rasti e mbarë e solli që ta njoh personalisht Migjenin, transferimi im në gjimnazin e Shkodrës në vjeshtën e 1934. Ishin kohë të vështira se në rradhë të parë, në asnjë qytet të Shqipërisë nuk ziente përçarja fetare me aq fanatizëm sa në Shkodër. Të dielën e parë time në atë qytet, kur dolla nga zyra e konviktit të piqesha me një nga miqtë e mij shkodranë, vura re kujdestarin e konviktit tek po i ndante nxënësit në dysh. E pyeta se ç'po bënte dhe më tha se ata në rradhë do t'i shpinte në kishë. Ndërkohë miku im erdhi dhe duallëm të shëtisim: kur iu afruam kafe "Parkut" ndaloi te rruga kryq, ku po afrohej një djalosh, e më foli: "Do të njohë me një koleg të ri, mësues në Vrakë, shumë i mirë... ortodoks". Takimi im i parë me Migjenin ish i shkurtër, por më gëzoi se gjeta në këtë djalosh një njeri që qëndronte mbi dasitë fetare. Më vonë u binda se Migjeni kish të drejtë se përbindëshi mund të rrëzohej vetëm me një goditje të fuqishme si ato që dha Migjeni vetë. Ato ditë e dëgjova për herë të parë emrin e Migjenit, por edhe pseudonimi i tij ato ditë nisi të më bëhej më familjar". Kështu e përshkruan Skënder Luarasi në kujtimet e tij takimin e parë me poetin e famshëm, Migjenin, (Millosh Gjergj Nikollën) të cilin ai, ndonëse e takoi edhe vetëm tre herë të tjera, lidhi një miqësi të ngushtë. Lidhur me takimin e fundit që pati Skënderi me Migjenin, në kujtimet e tij ka shkruar: "Më parë se t'i linim shëndenë njeri-tjetrit, Migjeni dhe unë bëmë një

shëtitje në Fushën e Shtojit. Duke qenë se Migjeni më ish imponuar si personalitet i fortë, si talent i fuqishëm, u bëra një nga admiruesit më të zjarrtë të poetit. Këtu për herë të parë ia çfaqa mendimin tim të fundit për vlerën e madhe të veprës së tij dhe e këshillova të mblidhte poezitë që kish botuar në revistat e ndryshme dhe t'i përmblidhte në një numër. Dhe Migjeni ma pranoi idenë por shtoi se kishte vështirësi të ndryshme për botimin e tyre, duke u nisur që nga ana financiare. Para se të ndaheshim, unë i premtova se do të mundohesha të bëja diçka për botimin e veprës së tij", ka shkruar Luarasi në lidhje me takimin e fundit që pati ai me Migjenin, të cilit i sugjeroi që të botonte në një libër më vete "Vargjet e lira" dhe ndihmën që do i jepte ai për atë gjë. Aty nga viti 1936, Skënder Luarasi bisedoi me një nga botuesit e asaj kohe duke paguar dhe kaparin për botimin e "Vargjeve të lira". Por ai nuk mundi që ta çonte deri në fund përpjekjen e tij për botimin e atij libri, pasi në dhjetorin e vitit 1936, ai iku për të luftur në Spanjë dhe ai libër nuk e pa dritën e botimit edhe si rezultat i çensurës që erdhi nga ndryshimi i qeverive në Tiranë. Por një pjesë e tyre që ishte shtypur, i shpëtoi censurës e ra në duar të rinjsh, që e daktilografuan në mijra kopje.



**Kush ishte Profesor Skënder Luarasi**

Skënder Luarasi u lind më 19 prill të vitit 1900 në fshatin Luaras të Kolonjës prej nga është dhe origjina e familjes së tij, e cila para viteve 1850, ka qenë e njohur me mbiemërin Kostallari. Babai i Skënderit, Petro Nini Luarasi, është i njohur si mësuesi që hapi të parën shkollë shqipe në Shqipëri që në 7 marsin e vitin 1872, ditë e cila është simbolizuar më festën e mësuesit. Nëna e Skënderit quhej Lino Sevo dhe nga martesa me Petro Ninin ata patën gjashtë fëmijë: Thomaidha, Shega, Dhimitri, Skënderi, Pirro dhe një vajzë e cila vdiq shumë e vogël. Nga pesë fëmijët e Petro Ninit, vetëm tre patën fatin të jetonin gjatë, pasi Thomaidha e Pirro vdiqën fare të vegjël. Petro Nin ia vuri emrin Skënder djalit të tij, për nder të Heroit tonë Kombëtar Gjergj Kastriotit dhe kumbari i tij ka qenë poeti i madh Naim Frashëri, i cili kur mësoi lindjen e djalit të mikut të tij, u shpreh: "Rroftë 100 vjet dhe i ngjaftë të tet". Mësimet e para, Skënderi i mori nga i jati i tij, në qytetin e Korçës në vitin 1909 dhe në fshatin Negovan në vitin 1911. Kur kisha ortodokse dhe shovinistët greke e helmuan Petro Ninin dhe e mallkuan publikisht atë, Skënderi i vogël u dërgua për të studiuar në "Robert Kolezh" të Stambollit. Në vitin 1914, Skënderi shkoi në SHBA dhe u regjistrua në "Easton Akademi" të cilën e përfundoi në vitin 1916 dhe po atë vit ai ndoqi "Amerikan Internacional Kolezh Spring-field. Mass", të cilin e përfundoi në vi-

tin 1918. Gjatë asaj kohe që ishte në atë kolegj, ai themeloi dhe u zgjodh kryetar i Lidhjes së Studentëve shqiptarë dhe editor i gazetës "Studenti". Kur u kthye në Shqipëri, në vitet 1920-1922, ai punoi si mësues në Qarkun e Elbasanit në shkollat që u hapën nga Kryqi i Kuq amerikan. Në vitet 1922-1926, Skënderi studioi dhe u diplomua në gjimnazin klasik të Freishtadt të Austrisë dhe në vitet 1926-1930, ai u diplomua në fakultetin e Filozofisë së universitetit të Vjenës. Gjatë asaj periudhe, ai ishte kryetar i shoqërisë "Albania" dhe editor i revistës "Djalëria". Nga viti 1930 e deri në 1936, Skënderi punoi si mësues në shkollën teknike të Tiranës, në Institutin Tregtar të Vlorës dhe në atë të Shkodrës. Gjatë periudhës së Monarkisë së Zogut, për shkak të pikpamjeve të tija antimonarkiste, Skënder Luarasi u përndoq dhe u burgos tre herë. Në vitin 1936 ai ishte i pari shqiptar që shkoi për të luftuar në brigadat internacionaliste të Spanjës, ku kreu disa detyra si: përgjegjës për vullnetarët shqiptarë pranë Shtabit, përgjegjës i propagandës e censurës, botues i gazetës "Vullnetari i Lirisë" në gjuhën shqipe etj. Po kështu në atë kohë ai përgatiti dhe drejtoi disa emisione radiofonike në gjuhën shqipe, nga Radio-Madridi e Barcelona. Nga viti 1939 e deri në vitin 1944, Skënder Luarasi vuajti nëpër kampet e përqëndrimit në St, Cyprien, Gurs, Vernet e Bordo dhe në qershorin e vitit 1945 ai u kthye në Shqipëri ku u zgjodh si deputet i Kolonjës në Kuvendin Popullor. Ai qëndroi vetëm një legjislaturë si deputet, pasi pikpamjet e tij liberal-demokrate binin ndesh me politikën e regjimit komunist në fuqi dhe për shkak të tyre ai u dërgua për të punuar si mësues në shkollat fillore, por nuk pranoi dhe pas shumë përpjekjesh, u lejua të punonte si mësues i shkollave të mesme dhe në punë të tjera. Nga viti 1946 e deri në vitin 1967 kur e nxorrën në pension, Skënder Luarasi punoi si mësues e historian, në komisionin pedagogjik, në gjimnazin "Qemal Stafa", në Ndërrmarjen e Botimeve e Institutin e Shkencave, në shkollën Pedagogjike, në Liceun Arstistik "Jordan Misja" dhe në Fakultetin e Histori-Gjuhësisë, ku hapi për herë të parë degën e anglishtes. Gjatë gjithë periudhës së regjimit komunist të Enver Hoxhës, deri kur ndërroi jetë në vitin 1982, për shkak të natyrës së tij jokonformiste, Skënder Luarasi pati shumë probleme e peripecira të ndryshme dhe shpëtoi për fije nga burgu. Të gjitha ato i erdhën vetëm për shkak të shpirtit të tij rebel dhe mos pajtimit me vijën politike që ndiqej nga regjimi në fuqi, sidomos në arte, letërsi e histori, ku ai shpesh pati konfrontime dhe debate të ashpëra me kolegët e funksionarët e lartë të udhëheqjes, nga lufta që zhvillonte për mbrojtjen e tyre nga shtrëmbërimet e fallsifikimet që u bëheshin. Që nga viti 1917 kur filloi veprimtarinë letrare, e gjatë gjithë jetës së tij, Skënder Luarasi pati një krijimtari të gjerë, duke lënë të shkruara dhe të botuara me dhjetra libra, në fushën e historisë, poezisë, prozës, romanit, novelës, e përkthimeve të ndry-

shme nga kryeveprat e letërsisë botërore. Por e gjithë ajo punë krijuese e Prof. Luarasit, u la në heshtje dhe emri i tij nuk figoronte as në Fjalorin Enciklopedik që doli në vitin 1972 dhe as në Historinë e Letërsisë Shqipe. Nga fundi i viteve '70, Enver Hoxha e atakoi me emër Skënder Luarasin në veprat e tij dhe ajo gjë u bë shkak që karshi tij të mbahej një qëndrim i ashpër nga instancat zyrtare të regjimit. Kjo gjë u reflektua edhe në vdekjen e professor Luarasit në 27 janarin e vitit 1982, ku në varrimin e tij nuk mori pjesë asnjë nga udhëheqja e lartë, ndonëse shumicën e tyre ai i kishte pasur nxënës. Po kështu për të penguar ardhjen e shumë njerëzve në funeralin e Skënder Luarasit, organet kopetente e urdhëruan familjen e tij që ta bënte varrimin e tij, vetëm pak orë pas vdekjes, ashtu siç dhe u bë në realitet. Vetëm pas viteve '90 me shëmbjen e komunizmit në Shqipëri, pati një rivlersim të figurës së Prof. Luarasit dhe veprës së tij, duke e nderuar veç të tjerave (në vitin 1996) edhe me titullin më të lartë "Nderi i Kombit".

**Migjeni në shtratin e Prokrustit**

Flet Petro Luarasi, biri i prof.Skënder Luarasi, përse vendosi të botojë dorëshkrimet e të atit, një vepër për polemikat mbi Migjenin

"Nuk merrem me hesape të trashëgimtara, por do të botoj gjithë ç'kam ruajtur nga im atë Skënder Luarasi". Kështu Petro Luarasi, trashëgimtari i intelektualit të njohur prof.Luarasit, i nxitur nga polemikat në media Luarasi-Shuteriqi, për veprën e Migjenit, konflikt që zuri fill në vitin '48, mes njërit, autor i monografisë së poetit dhe tjetrit, ishte kryetar i Lidhjes së Shkrimtarëve në atë kohë. Petro Luarasi përgatitet për botimin e dorëshkrimeve të të atit "Migjeni në shtratin e Prokrustit", mbi atë çfarë përfaqësonte Migjeni për Luarasin, si e ka njohur, si ndodhi botimi i "Vargjeve të lira" më 1936, ç'mendonte në vitin '48 kur paraqiti veprën për Migjenin në Lidhje, kujt ia dorëzoi materialet dhe si u bënë makinacionet. Në këtë botim përfshihen letrat që Luarasi ia ka dërguar instancave të larta. "Migjeni në shtratin e Prokrustit", është një material i gjerë, janë disa letra letërkëmbimi me Krist Malokin në lidhje me çështje që kanë të bëjnë me Migjenin, dy letra të Bojkës, të dashurës së Migjenit, për të cilat Petro Luarasi thotë se dy vjet më parë media ka spekulluar. Eshtë gati një vepër 140 faqe, ku Petro mendon të përfshijë artikuj të Skënder Luarasit, studime mbi Historinë e Shqipërisë dhe debate mbi disa figura madhore, përshi edhe atin e gjuhës shqipe Kristoforidhin, se si "në disa aspekte përzihen interesat personale me interesat madhore kombëtare".

**Pse pikërisht tani po botoni këto dorëshkrime?**

Sepse tani e shikoj më qartë që nëpërmjet organeve të shtypit të përditshëm nuk është e mundur të bëhet transparenca e kësaj periudhe. Përmendja e personave me identitet të plotë u bë vetëm për një pasqyrim të saktë të dokumenteve që ruaj. Nuk është çështja për të sulmuar persona të caktuar, ashtu sikur nuk pretendoj se Skënder Luarasi ka pasur të drejtë, por duke ballafaquar faktet shpresoj që edhe të tjerë të japin argumentet e tyre, për të hedhur dritë si ka qenë e vërteta. Ndërkohë që im atë kishte çuar për botim në Lidhjen e Shkrimtarëve veprën e tij për Migjenin në vitin '48, kjo vepër u pengua dhe në vitin '53 del një vepër e botuar nga Gjovalin Luka ku thuhet se materialet janë marrë nga Skënder Luarasi.

**Ishte ky akt plagjiaturë për Skënder Luarasin?**
Plagjiaturë jo, por thënë ndryshe "e kam marrë" për ta botuar.

Si lindi ky debat?
Ime motër Angjelina Ceka ka botuar së fundi "Jeta dhe vepra e Migjenit", mbledhur dhe redaktuar nga Skënder Luarasi. Angjelina për një arsye a për një tjetër nuk i ka botuar të plota materialet e viteve '57-'61. Ajo ka lënë jashtë anën esenciale, konfliktuale, historinë e "Vargjeve të lira", problemet që ka patur ky vëllim për botim.

**Cila ka qenë arsyeja që u bë një botim i cunguar?**
Që të mos ketë qejfmbetje nga të tjerët dhe të mos ketë debate. Por kjo bëri të flasin gojët e liga. Dhe tani që u hap ky debat del ndokush dhe thotë se nuk është ashtu siç ka thënë Skënder Luarasi. Përse nuk iu përgjigjën atëherë Luarasit, në '61, kur u bë botimi zyrtar dhe kur Dhimitër Shuteriqi mbante përgjegjësi si kryetar i Lidhjes që ishte?

**Çfarë argumentesh të Shuteriqit ju shqetësojnë në një shkrim të fundit në një të përditshme?**
Ai bën të paditurin për veprën e Skënder Luarasit dhe thotë se duhet të shikoni botimin e Gjovalin Lukës, mbledhur dhe redaktuar nga Gjovalin Luka. Veç kësaj bën të padituirin në lidhje me disa saktësime të Skënder Luarasit në botimet e vitit '57-'61. Ndërsa përgjigjen prof.Shuteriqit unë do t'ia jap me një botim të dorëshkrimit të veprës së tim eti ku flet për mendësitë e Shuteriqit, me qëndrimet karshi Migjenit. Janë në "Kujtimet" në gjashtë vëllime të Luarasit shkruar nga viti '70-'81.

**Kush janë, sipas Luarasit, “Prokrustët” e Migjenit?**
Janë pikëpamje të ndryshme dhe individë të ndryshëm. Në botimin e afërt do të citoj se ç’kanë thënë ata në veprat e tyre. Mund të përmend Karl Gurakuqin, Dhimitër Shuteriqin, çfarë ka thënë Arshi Pipa në dy raste në vitin ’44 dhe në ’45. Robert Elsie, gjithashtu, një studiues skrupuloz, por në këtë rast ka shkelur në dërrasë të kalbur, duke e cilësuar Migjenin me prejardhje serbe dhe se nuk e ka ditur gjuhën shqipe.

**Dritë-hijet e Shuteriqit**

Fakte “të harruara” nga Shuteriqi në polemikën: “Ja e vërteta e akuzave të Luarasit” (“Gazeta Shqiptare” 17 maj 2003). Gazeta Shqiptare, dt.15.4-20.4.2003, botoi disa fragmente nga libri i kujtimeve të prof.Skënder Luarasit ‘’Ç’kam pare e ç’kam dëgjuar’’ku, ndër të tjera, mbi bazën e dokumenteve , tregoheshin shkurtimisht peripecitë e botimit të librit të tij për jetën e veprën e Migjenit. Atje përmendej edhe prof.Dh.Shuteriqi i cili ka bërë një replikë...



Publikohen disa fragmente nga dorëshkrimi i Skënder Luarasit “Migjeni në shtratin e Prokrustit”, ku prof.Luarasi analizon disa pikëpamje “tabu” të prof. Dhimitër Shuteriqit mbi Migjenin.Ky material është ofruar nga trashëgimtari Petro Skënder Luarasi, i ngacmuar nga artikulli i akademikut Shuteriqi, botuar në një të përditshme me titullin “Ja të vërteta e akuzave të Luarasit” , duke iu kundërpërgjigjur një artikulli të mëparshëm, fragment nga libri i kujtimeve të prof.Skënder Luarasit “Ç’kam parë e ç’kam dëgjuar” ku ndër të tjera, mbi bazën e dokumenteve tregoheshin shkurtimisht peripecitë e botimit të librit të tij për jetën e veprën e Migjenit.

**Shuteriqi**
Në monografinë e tij “Migjeni”, botuar në revistën “Literatura Jonë”, viti 1948, prof.Dhimitër Shuteriqi shkruan: -“Migjeni vdiq më 28 Gusht 1938. Ishte plot 28 vjeç. (Lindi në Shkodër më 30 shtator 1910)…”
-Gjithë shkrimet e tij - merren me vuajtjen fizike të poetit, vuajtje që nuk do parë e shkëputur nga varfëria e tuberkulozi i tij.”
-Influenca të ndryshme kryqëzoheshin në vent tonë. Kështu ndërsa njëri s’kish flakur mirë Baudelaire-in, tjetri nuk shkëputej akoma nga Leopardi, një i tretë nga d’Annunzio, një i katërt Migjeni – nga Dostojevski, dhe ndoshta, nga Niezsche.
-Le të kthehemi edhe një herë tek mosqartësia e Migjenit, karakteristikë e rinisë

përparimtare të kohës…. Trajta e mbinjeriut "Dithyramb Nietzsche-an" është një gabim që ridhte nga paqartësia e tij ideologjike.
-Çaste të paqartësisë janë edhe çastet e tij pesimiste, të pazakonshme, të Migjenit i cili zakonisht është optimist…Në çaste të tilla në prag të vdekjes, poeti ka mundur të shkruajë një vjershë si ajo që mban titullin "Nën flamujt e melankolisë", vjersha e fundit e librit të tij ku ai shket, dhe përpjekjet e tij e të shokëve e krahason dhimbshëm me atë të malit që polli një mi.
-Nuk mund të thohet me siguri se Migjeni e pat njohur historinë e letërsisë shqipe. Eshtë e vështirë të gjesh te ai gjurmat e një influence brënda përbrënda kufijve tona.
-Migjeni si poet s'ka arritur ta njohë mirë teknikën e prozodisë shqiptare. Kur erdhi në Shqipëri(v.1933) ai e kishte harruar shumë shqipen dhe letërsinë e saj duhet ta njihte tepër pak, që të mos thomi aspak.
-Le të shënojmë gjithashtu se, prej familjes orthodhokse shkodrane, ai kishte si gjuhë të shtëpisë sërbishten. -Veprat që kemi të botuara prej tij, janë të viteve 1934-1937. Në to, ndihet që Migjeni nuk e zotëron mirë shqipen, me gjithë që nuk ka dobësi të tepruara, që do ta dëmtonin tepër artin e tij.

**Skënder Luarasi, tek "Migjeni në shtratin e Prokrustit", sqaron:**

Megjithëse Migjeni ka rrojtur e ka punuar në kohën tonë dhe shumë prej nesh e kanë njohur e kanë folur personalisht me të, në sa është shkruar për të, janë thënë edhe gjëra që nuk i përgjigjen së vërtetës. Për të dëftyer se të ç'natyre janë këto gabime, të cilat na bie për barrë t'i ndreqim, po e nisim me datëlindjen e Migjenit.
-E bazuar nuk e di se në ç'dokument, "Literatura Jonë", viti 1948, jep motin 1910. Sipas librit të shtëpisë, në të cilin janë shënuar ngjarjet kryesore të gjithë familjarëvet, gjejmë datën e vërtetë të lindjes së Migjenit: 13 tetor 1911- me stilin e ri kalendarik (30 shtator 1911, me stilin e vjetër); dhe u nda nga jeta në moshën 27-vjeçare më 26 gusht 1938 (me stilin e ri).
-Më tej në librin e cituar S.Luarasi në mënyrë të hollësishme dëshmon gjakun shqiptar të Migjenit: I gjyshi i Migjenit, Nikolla Dibrani – quhej me këtë mbiemër gjenerik se familja e kishte origjinën nga Dibra e Madhe, nga fshatrat ortodokse shqiptare të Rekës (andej ka qenë edhe poeti patriot Josif Jovan Bagëri) - qe shpërngulur në Shkodër nga mezi i shekullit të 19-të. Kemi plot këso familje të shpërngulura në këtë qytet të Veriut:
Gjergaj, Trimçev, Siliqi, Banushi, Kadiqi, Dibra,etj. Kur shkonte si murator nëpër katundet e ndryshme, në Mal të Zi, Nikolla u njoh dhe u martua me Stakë

Milanin nga Kuçi, e cila edhe ajo si gjithë banorët e asaj krahine, kishte shqipen për gjuhë amëtare. Ata lindën dy djem: Gjergjin(Gjokën) dhe Kriston. Gjergji, tregtar më 17 shtator 1900 u martua me Sofi Anastas Kokoshin. Nga këta prindër shqiptarë lindi Millosh Gjergj Nikolla, nga familja dibrane e Nikollave dhe ajo shkodrane e Kokoshëve.

-Skënder Luarasi pasi analizon në detaje veprën e Migjenit thekson:

Por gjithë këto trajta e shumë të tjera të përdorura drejt prej Migjenit që janë ndryshuar pa ndonjë kriter dhe janë "përdhunuar"në botimin e tashëm ( botim i Gj.Lukës në vitit 1954): dëshmojnë se Migjeni më 1935 ka patur kuptim më të drejtë për gjuhën shqipe se shumë shkrimtarë shqiptarë më 1954 , megjithëse Migjeni i bëri mësimet në shkollë të huaj, larg atdheut.

-Jo vetëm në mendimin, por edhe në formën me të cilën e vesh mendimin Migjeni është më i përparuari nga të gjithë shkrimtarët shkodranë bashkëkohës, me tendencën e tij centripetale në lëmën e gjuhës shqipe. -Që të kuptohet madhështia e veprës së Migjenit, duhet së pari të njihen mirë rrethanat në të cilat shkroi e punoi Migjeni. Fare pak qenë të rinjtë të cilët që më 1935 u bënë ballë këtyre çorbaxhinjve në lëmin e letrave…të rinj si: Andrea Varfi, Petro Marko,Aleks Çaçi,Kristaq Tutulani, etj. të cilët na bënin pak fllad në atë zagushi mendore. Të tjerët qitnin në dritë xhinde. Kur luhej komedia e 25-vjetorit të indipendencës shqiptare në Tiranë, nja 75 poetastra shqiptare (midis tyre edhe Dh.Shuteriqi me pseudonym "Shpati”) i thurnin himne dinastisë së Zogut dhe "mbarsnin malin".

-Shuteriqi ose nuk e ka njohur fare Migjenin, ose nuk ka dashur ta njohë, dhe ka qëlluar të ç’orientojë gjithë rininë tonë kur shkroi në “Përpjekja shqiptare”, në maj 1937 fjalët e shëmtuara: “Vetëm Koliqi qëndron përmbi shokët me ato novela që na japin disa anë të shpirtit shqiptar. Koliqi ka zotësi të shohë andej…” -Çudi se me çfarë indulgjence e sheh Shuteriqi letërsinë tonë të atëhershme! Dënon Ernest Koliqin ( dikur idhullin e tij ) se shkruante “Rranishten e Durrësit”, dënon vetveten se nuk e flaku mirë influencën e Baudelair-it (të cilit i dedikon ‘’Kangët Tragji-komike” në ‘’Kangët e rinisë së parë) dhe shkruan për Migjenin: “Po, Migjeni pa kundërshtim, ishte më i pjekuri dhe më i qarti nga të gjithë, ai që u shkëput që në fillim, megjithëse jo i tëri, nga influencat e huaja dekadente.”

-Po zgjatem shumë për gjëra të pa nevojshme. Dhe unë i atij mendimi jam, po ja që të këtilla gjëra të pa nevojshme na shtron Dhimitër Shuteriqi në monografinë e tij mbi Migjenin, mirëpo këto gjëra, pasi shkruhen keq ,duhen ndrequr. Për botimin e veprës së Migjenit iu afrova Lidhjes së Shkrimtarëve që më 1948; po mbasi ata kanë vendosur që Skënder Luarasit të mos i lëshohet vënd në “Lit-

eratura Jonë”, do t’i shtyp si ti lutem ndonjë instance që qëndron mbi Lidhjen e Shkrimtarëve.

**Kush ishte shkrimtari i njohur**

Migjeni Millosh Gjergj Nikolla u lind ne Shkoder, ku kaloi femijerine e cila ishte prekese, e trishtueshme dhe deri e vajtueshme. Tre vjec u semur rende nga pleviti, aq sa i hoqen edhe shpresen per te jetuar. Pese vjec i vdiq e jema dhe trembedhjete vjec i vdiq i jati. Pas nje viti edhe vellai i vetem. Gjyshja, Stanka, i plotesoi ledhatimet e moshes. Shkollimin fillor e ka bere ne Shkoder, te mesmen ne Gjimnazin Shteteror serb te Seminarit te "Shen Theollogut" ne Manastir. Pas shkolles ka dhene mesim ne Vrake te Shkodres dhe ne Puke. Qe ne Vrake u semur rende dhe shkoi ne Torino per t'u kuruar. Por ne 26 gusht te vitit 1938 do te mbyllte pergjithnje syte, nga tuberkulozi. Ai shkroi tregime, vjersha lirike nder fletoret dhe revistat e vendit. Botoi ne "Perpjekja shqiptare", "Ilirija", "Jeta dhe Kultura", "Shqypnija e re" dhe "Kuvendi Kombetar". Ne vitin 1936 krijimet e tij poetike i permblodhi ne "Vargjet e lira", qe u ndaluan nga censura. Ne 1954, 1957, 1961 dhe pas viteve '90 u botua vepra e tij e plote.

**A do qymyr , Zotni?**

Dy thas qymyr mi kal. Prane, malsorja. Trotuari me bllok dyqanesh djathtas, ashtu edhe majtas. Kali dhe malsorja ne parakalim. Qymyri ne konkurs. Shikon Njeriu - artist dhe ia prish syte kjo dis'harmoni. Nje disonance e vrazhde. Malsorja i fryn hundet, prodhimin e njesh per trotuar dhe gishtat i fshin per xhublete. Veprim i thjeshte, por motiv delikat per nje piktor. Thupra ne dore te malsores zhgrryhet pertoke dhe shkruen nje vije kilometric gjate rruges. Qashtu malsorja nenvizon mendimet e veta.

- A do qymyr, zotni?
- Sa?
- Dymbedhjete leke... Po ndalu, thuej ti sa. Pse po ik?
- Ne ket vape dymbedhjete leke? - pyet nje tjeter tue perqeshe.
- Po sa jep ti, pra?
- Jo, mue nuk me duhet.

"Vertet vape ban. Pa kujt i duhet qymyri. Po e mbaj dhjete leke", mendon malsorja dhe ec neper hije rruges se qytetit. Kali leviz ne symbylle. Ndoshta andrron.

Tash ne pleqni andrron dashin e dikurshme te peles. Malsorja s'e nget. Nuk e trazon ne knaqsi te tij te pamvarshme. Asht duruesae. Kur dalin ne diell, perdhe zhgrryhet nje hije. Dy hije. Dy hije te ngaterrueme, te kaperthyeme, hija e kalit dhe hija e malsores. Nuk mund ti dallojsh keto dy hije. Nuk mund t'i keputish. Njana pa tjetren nuk shkojne. S'kane vlere. Se vetem bashke perbajne nje tansi. Nje tyansi jetsore. Krk- kkk kthehet qymyri ne shpine te kalit, krkk, krkkk, krk dhe krismat monotone te patkonjve te kalit, qe ndeshin per gure.

Malsorja con kryet. Shikon diellin... koha me u nise. Me u kthye ne malsi. E qymyri s'u shit. Vendosi ta japi ma lire.

- O ti djale, sa asht sahati?
- Djaloshin e terheq bukuria e malsores. Miqesisht i afrohet dhe i thote sa asht ora. E pyet sa e mban qymyrin. Ban pazarllek, edhe pse s'ka qellim ta bleje. Por malsorja asht e bukur dhe e re. Pse mos te kuvendoje pak me te? "Asht e ndyte, - konstaton djaloshi. Sa teveqele jane keto katundaret. Nuk te kuptojne. Duhet me i thane... dhe ate qe nuk thohet." Keshtu mendon djaloshi dhe e shikon malsoren si bir zotnie sherbtoren e re te veten. "Teveqele! Teveqele! S'kupton asgja!". Dhe djaloshi shkon ne pune te vet. E malsorja fillon te shqetesohet per kthimin ne malsi. Shikon diellin, si gjithnji po afrohet nga perndimi. Si ka per tu kthye ne malsi neper terr? Me te vertete, ajo nuk dron prej lugetenve dhe bubazhelave por... t'ishte plake nuk do kishte aspak frige, por... Kujtohet si nja dy tri heresh i jane vu mbrapa do njerez, dhe se pari se c'lypshin prej saj... Pra, nuk i dron bubazhelat si qytetaret, por njerezit... Njerezit i ka ajo frige. E pse? Pse asht e re dhe pak e bukur.

- Nje dhimbe e kandshme shtrengon zemren e malsores.
- Sa e ke at qymyr fisnike?

Malsorja siellet. E njef njeriun q'e pyet. Ia ka shite edhe nji here qymyrin. I thote:

- Tete leke!
- Jo, shtrenjte e ke... Me ke idhnjue ate dite, - i thote njeriu dhe shikon majtas e djathtas.

Malsorja qeshet, disi e turpnueme. E mshef ftyren. Kuqet.

Malsorja qeshet, disi e turpnueme. E mshef ftyren. Kuqet. Nuk i con syte ne njeriun. Pyet e frigueme:

- Sa per ty pra?
- Pese!
- Merre shtate!
- Hajde per gjashte!

Malsorja rri pezull. Mendohet. Shikon diellin - Ia pash hajrin! - thote, dhe i shkon mbrapa blesit. E ai njeri q'aty , ai qe tash po ec perpara saj, peshon shume rande ne kujtesen e malsores, e cila kuqet e skuqet nga turpi.



**VETVRASJA E TRUMCAKUT**

Dhe trumcaku vuente nga melankolia. U lind ne nji vend me te vertete te shkrete. Ne vend te barit bijshin qimet e derrit; e ne vend te pemve - brinat e shtazes parahistorike. Dhe ne ket natyre - e cila nuk mund te quhet natyre - kush mund te mos bahet melankolik? Dihet se nje trumcaku s'i duhet shume per jete, por natyra , e cila nuk ishte natyre, s'i epte as aq.

Mos pyetni si e tek u gjet trumcaku n'at vend, dhe si e tek u gjet njeriu ne ket pike kozmike; nuk e dijme shume. Hipoteza dhe andrra. Miliona vjetesh dhe nje fjale goje, si pershembull: "...te bahet drite! Dhe drita u ba! - A shifni nje fjale magjike! Hokus-pokus! Sa bukur!

Dhe une thash te lindet trumcaku, ne nje vend ku ne vend te barit bijne qimet e derrit e ne vend te pemve - brinat e shtazes parahistorike.

Nje here trumcaku qendroi mbi nje brene. U merzit te shikoje qimet e derrit, u merzit te fluturoje prej brenes mbi brene. Nga merzia dhe idhnimi mbylli syt. Ra ne pikllim melankolik. Njeriu me temperament melankolik asht inteligjent. E inteligjenca ka kuptim ma te hapet te fjales, pakkujt i solli qetsi dhe te mire.

Dhe trumcaku ne maje te brenes e ne kulm te melankolis, vendosi te vritet. Plot ironi filozofike shikonte rreth perqark vetes e vendimi i patundun mirfilli pasqyrohej nder syt e tij te deshperuem. Cicerroi nje here, cicerroi dy here, cicerroi tri here. Mandej nje crrrrr e gjate e plot mallengjimishte, porosia e tij e fundit. Testamenti i dhimave te tij. Dhe, pa u dhane kraheve, kecej prej brenes... ra mbi

nje qime te derrit, te gjate e te mprehte si thika, dhe u ngul mbi te.

Trumcaku i ngulun mbi nje qime te derrit. Me krahet dhe puplat e tij lodronte era dhe e sjellte rreth qimes, si sillet gjeli metalik ne maje te oxhaqeve tona. Atbote frynte veri.

Ç'ka jane keto kapercime logjike! Ka me bertite ndokush.

Po, lexues i dashtun e jo i ceket. Po! A pak kemi kapercime logjike, morale dhe dogmatike ne boten tone reale? Pse po zemrohe dhe po don me me gjykue, per disa kapercime logjike askuj damsjellese?

**ZOTI TË DHASHTË**

Dikush trokit ne dere...
- Kush a?
- A po na fal ndoj send, zoje?
- Zoti te dhashte!
- Me fal ndoj send, te dhashte Zoti shendet...
- Hajt! Zoti te dhashte!

Por lypesi e di se c'domethane "Zoti te dhashte": Mos me pas kurr, mos me ngran kurr. Prandej me ma teper fuqi i bie deres. E tash permrenda asht zani ma i rrepte:

- Hajt more! Zoti te dhashte! A merr vesht?

Lypsi doemos i duhet me marre vesht. E len ate dere, msyn te dyten, te treten, te katerten, e keshtu me rradhe, te gjitha dyert e asaj rruge. Kjo rruge sot per sot asht fusha e veprimit te tij. Neser asht ndoj rruge tjeter. Fushat e veprimit te qytetarit tone jane te ndryshme. Dhe ndryshojne njena nga tjetra, sic ndryshon parajsa nga ferri, me te gjithe variacionet piktoreske dhe mallengjyese. E lypsit, qe trokit nga dera ne dere, diku ia falin ndoj send, diku i thote zoja e shtepise: "s'kam besa" - dhe lypsi athere asht i bute, shkon tue mbajt mend kete dere, me ardhe ndoj dite tjeter. Por at "Zoti te dhashte" lypsi s'e duron; s'don ta degjoje. Ai e din mirfilli se c'do me thane "Zoti te dhashte". Edhe ate, i cili percjell me keto dy fjale, ai fillon ta mnije. Kurr ai s'i ka ndame keto dy fjale njenen nga tjetra. Kudo qe degjon fjalen "Zot", ai pa dashje ia shtonte ate "te dhashte" dhe

ne tru te tij u krijonte dicka qe s'kuptohet e qe mnihet. Se ai ishte i sigurt se "Zoti te dhashte" domethane tallje.

Nje dite, me nje buzeqeshje ironike, duel lypsi nga nje ndertese me kryq ne maje, se aty kishte veshtrue keto fjale: "Zoti qe kujdeset per zoqte e qielles, s'ka me i lane njerezit te vdesin nga uja". Hee - thoshte lypsi tue dale - sot nuk asht njashtu. Zoti ndoshta kujdeset pet trumcake edhe priftent, por per mue s'e besoj. Mue dhe shoket e mi, po na harron bota e si mos te na harroje Zoti, qe s'na ka parasysh. Por thone, se Zoti... ketu lypsi preu mendimet dhe shpejtoi mbrapa nje plaku me bastun.

- Zotni, te lutem, me fal ndoj send...
- Zoti te dhashte!

Lypsi shtrengoi dhambet per ta ndale gjuhen, e ajo kishte gati te kaloje kufirin e bjerzis. Shtrengoi dhe grushtat, e thonjt qe tash sa kohe nuk i kishte te preme, iu ngulen ne dhanat e duerve. Perpara vetes nuk shef asgja tjeter, vec objekte mnie. I bjen nder mend, koha kur s'ka pase nevoje me lype. Perkundra. Kujtohet si i ka ndihmue lypsat qe vijsnin dite shtune ne prakun e dyqanit te tij, kur ishte farktar... E sot? Atij pak kush i ndihmon, pse jane shume lypsa. Kujt i epet ma pare? Arsyetonte lypsi se fundi. Por mnia vetvetiu, pa arsye, rritej e pushtonte zemren e trunin e tij dhe m'at cast donte te shfreje ne nje menyre makatare tue rrahe hekurin e kuqun. E kur nuk ka hekur dhe cekic. Puna del e dyshimte dhe e rrezikshme.

Prandaj me taktike, zotni, mos thoni "Zoti te dhashte!".

L'incontro

-- Una poesia da Migjeni, tradurre da Loris Margariti

O donna che t'incontrai il giorno della mia fortunata disgrazia
Con le paure e gli occhi del più cupo colore
Mi sentii della stessa sensazione,
vittima, come te
O donna che c'incontrammo il giorno della nostra fortunata disgrazia
Cuore a cuore, faccia a faccia
I sensi fusi in una dolce sintonia

Amaro pianto di nostalgia…
Cosi, in mezzo alla strada, vendemmo il nostro cuore
alla gente che di noi solo si burlò.
E soddisfatta andò via, compiaciuta per aver appreso
l'intimo segreto della nostra vita.
E noi due, di un dolore sincero soffrendo
Con il cuore in gola come due bambini
Persi in lontani paesi, nella notte buia…
O donna che c'incontrammo il giorno della fortunata disgrazia.

## UNIVERSI I MIGJENIT, ZBULIME TË REJA

-- *nga Dr. Moikom Zeqo*

Moikom Zeqo ne 15 vjetorin e daljes se numrit te pare te gazetes "Koha Jone", mendoj se eshte nje nderim i vecante te perkujtojme me qytetari te larte dhe vleresim shkencor te vertete, nje nga pionieret me te plotfuqishem te publicistikes se shkelqyer te viteve '30 te shekullit te kaluar, Migjenin.
Babai dhe nena e Migjenit kane per nje shqiptaresi te sigurte. Atehere si mund te kete lindur prej tyre nje djale sllav? Ky eshte nje paradoks qesharak, eshte nje marrezi erazmike. Por teza se gjoja Migjeni eshte sllav, eshte teza djallezore e sherbimeve sekrete serbo malazeze.
Ajo buron nga teza e cmendur e njesimit te ortodoksise me sllavizmin, teza qe e ka mundur dhe e ka demonizuar Shqiperine nga jashte, por jo nga brenda. Kjo teze ftillezohet dhe nga nje zili e perbindshme dhe bizare se nje shkrimtar kaq i madh si Migjeni kaq i vecante dhe kaq origjinal nuk ka mundesi ta kete lindur Shqiperia, duke shprehur keshtu kompleksin e mitizuar te gjoja inferioritetit kulturor shqipetar.
Hierarkite ne letersi dhe ne art jane si lartesite apo humnerat ne natyre, te krijuara ne menyre natyrore, te lire, jo te shtrenguara. Vendi qe ze Migjeni ne hierarkine e kultures sone nuk eshte i paracaktuar apo me dekret mbreteror, por ne menyre te lire dhe te vetedijshme.
Migjeni i ka mbyllur syte per te na i hapur syte ne te gjalleve. Ka qe i kane syte e hapur dhe jane te verber. Migjeni e tejkalon verberine. Eshte nje turp i parrefyer i kohes qe jetojme plot paradokse, qe Migjenit i eshte prishur Shtepia Muze dhe i eshte shkaterruar varri i tij i shenjte te varrezat e Deshmoreve ne Shkoder. Po Migjeni eshte i pavdekshem si populli. Nese zhduket populli do te zhduket Migjeni.

Togfjaleshi "Te dhena te reja" eshte intrigues, fantazindjelles, kersherues. Ne boshtin horizontal, linear, plotesohet per here e me shume ne kufizimin e vetekuptueshem per cdo zbulim te ri te shkrimeve te Migjenit e kam fjalen per shkrime origjinale te tij.

* * *

Ditaret e viteve 1933 1935 te Migjenit, qe i citon Gertruda Entrej, fragmentet e 5 letrave derguar Jordan Misjes, si dhe letra artikull, nje lloj kodi teorik e estetik per "Boten e re", kerkojne proven e autenticitetit, po jo mohimin e skajshem, mohimin ekleziastik. Mbeten te zbulohen nje autobiografi e vete Migjenit, bere si mesues e permend Skender Luarasi, si dhe punimi i Migjenit ne provimin e perfundimit te Seminarit Teologjik te Manastirit me titull: "Dy natyrat e Krishtit".

* * *

Nga gjurmimet e mia ne kete Seminar me del se fondi i dokumenteve te provimeve ruhet ne Arkivin Shteteror te Shkupit. Ky doreshkrim i hershem i Migjenit ka rendesi te shumefishte dhe shton dukshem opusin e tij krijues. Dihet se teza e dy natyrave te Krishtit ajo hyjnore e ajo tokesore ka shkaktuar debate te furishme e kolosale ne Bizant.

Keshtu teologjia e monofizeve pranon vetem natyren hyjnore te njesuar te Krishtit. Kurse arianizmi heretik pranon vetem natyren tokesore, pa perjashtuar ketu nje teze te trete kompromisi si teologji e ndermjetme, bashkuese. Kjo ceshtje eshte nga enigmat me te medha te Krishterimit. Migjeni duhet ta kete trajtuar kete subjekt provimi me kulture te larte dhe arsyetim logjik e eshte kjo nje sprove e tij, nje test i kultures filozofike, historike, por kryesisht teologjika e tij.
Ka rendesi konceptuale pikerisht ky subjekt per kalimin nga Migjeni teologjik ne Migjenin ateist. Mbase ketu kemi nje zanafille te pazevendesueshme. Nje dialektike ndryshimi spjegon refuzimin nga Migjeni me pas, te nje burse per ne Kembrixh per teologji nuk dime cdo te behej me te nese do t'i mbaronte studimet e larta ne Angli.

* * *

Jane dhe dy lagje shkrimesh, qe lidhen me Migjenin. E para: letrat e kartolinat e Ollges, po dhe njerezve te familjes qe nuk jane botuar akoma shkrime, qe i drejtoheshin drejtperdrejte Migjenit keto jane si nje gjysem hene, qe nuk behet dot e plote, se mungojne pergjigjet e vete Migjenit, qe kane humbur.
Interes per Migjenin intim kane dy letra te Bojkes, drejtuar Ollges, motres se shkrimtarit, qe hedhin drite gati te plote mbi intimitetin e tij njerezor. Shtojme qe eshte gjetur nje liber perkthimi ne spanjisht, nje fletore me 88 faqe e vepres se Migjenit, qe ka qene ne arkivin familjar te Skender Luarasit krijuesit te Migjenologjise Shqiptare. Nuk e dime autorin e ketij perkthimi, por nuk eshte e veshtire per ta gjetur.
E dyta: Jane shume shenime dhe nenvizime te vete Migjenit ne libra te ndryshem, qe i ka lexuar ne disa gjuhe. Migjeni disa here e citon Biblen si "Besimi yt me shpetoi" (Lluka 7 50), ose "deri kur" (Psallmi 90 13), ose "Kendoni nje Kenge te Re" (Psallmi 149 1). Po keshtu, "Kenga e Kengeve" nje nga librat me te mrekullueshem te Bibles eshte paralelizuar me konotacione te tjera nga Migjeni si "Parathenia e Parathenieve".
Ne Biblen ne greqisht, varianti "Septuaginta", qe ka perdorur Migjeni si student eshte nenvizuar dhe ky fragment poetik i librit te (Jeremias 51 25) "Ja ku jam une kunder teje, o mal i shkaterrimit thote Zoti, ti qe shkaterron tere token. Une do ta shtrij doren time kunder teje dhe do te rrokullos poshte e do te bej nje mal te djegur".



Besoj se askush nuk ka dyshim se vargjet e Migjenit:
"O si nuk kam nje grusht te forte
malit qe hesht m'u ne zemer me ja ngjeshe"
Jane plazmuar qe ne origjine nga protesta jeremiase biblike.

* * *

Citati "Derri i kenaqur apo Sokrati i vuajtur" eshte marre nga Migjeni prej filozofit anglez Xhon Stjuart Mill (1806 1876). Partizan i liberalizmit politik, kritikues i nje morali te digezuar, kurse skica Migjeniane "Ose Ose" te sjell ndermend tezen e filozofit danez egzistencialist Soren Kirkegor (1813 1855).
Te titulluar gjithashtu "Ose Ose", me idene e veteironise universale. Citimet nga Shopenhauri dhe Nice te Migjeni jane shume te njohura, por po shtoj se ne librin e N. Verbajevit "Kriza e kultures bashkekohore" fq. 27, Migjeni ka nenvizuar edhe kete fraze "Morali i Nices nuk njeh vleren e personalitetit te njeriut".
Nderkohe une kam verejtur per here te pare se ne dy poezite nga me te rend-

esishmet te Migjenit "Kanga e Perndimit" dhe "Shpirtnat shtegtare" ndikimin e ideve te filozofit te njohur gjerman Osvalt Shpengler (1880 1836) krijues i nje morfologjie pesimiste te kultures perendimore.
Migjeni ka lene shenime te kryevepra "Mendimet" e Blez Paskalit dhe citon "Un Roseau" , qe ne frazen origjinale eshte "L'homme est un roseau pensant" ("Njeriu eshte nje kallam qe mendon"). Dhe kjo e ka zanafillen tek Shen Mateu (11 7) : "Cfare keni dale te shikoni ne shkretetire? Kallamin qe e tund era?".
Ne nje tjeter skice, Migjeni citon togfjaleshin "Hokus pokus" si formule magjike. Ne fakt kjo formule, eshte korruptim i latinishtes jeronimase perendimore "Hoc est corpus meum" d.m.th. "Ky eshte trupi im", qe shpreh sakramentin e ngrenies se bukes te Eukaristise.
Ne boshtin vertikal Migjeni eshte pafundesisht joshterues, per shkak te kuptimeve dhe konotacioneve qe rilindin njera tjetren, nje univers semantik, qe perhere rizbulohet. Migjeni eshte formula me e madhe e artit te fjales shqipe ne strukturen konceptuale te ankthit ekzistencial dhe te kriticizmit dhe te vetironise pa nje te dyte.
Migjeni eshte gati i vetem ne letersine shqipe, por edhe i paperseritshem. Ai eshte nje nga pikat gravitacionale pa te cilat letersia shqipe dhe kultura kombetare c'ekuilibrohet dhe shkaterrohet. Dikur Migjeni i dritheruar shkroi : "Shkodra, Shkodra dashnorja e shekujve". Ne duhet ta rithemi kete apostrofim migjenian "Shqiperia, Shqiperia dashnorja e shekujve". Migjeni i ka bere nje nder kolosal Shqiperise dhe Shqiperia krenohet perjetesisht me te.



* * *

Ne studimet dhe shkrimet per Migjenin jane perhapur disa teza te mbrapshta dhe joshkencore. E ndjej per detyre morale qe te sqaroj te vertetat e shtremberuara. Nga shume studiues madje dhe nga ndonje studjues i nderuar i huaj si Robert Elsie, thuhet se familja e Migjenit ka nje origjine sllave. Ky eshte nje fallsifikim i trashe.
Familja e Migjenit ashtu sic e ka deshmuar qarte ne studimin e tij nismetar dhe themelor Skender Luarasi, qe ka meriten e pakontestueshme te botimit te pare te plote te vepres migjeniane, ka origjine te kulluar shqiptare, qe zanafillon nga Reka e Dibres, truall etnik i shqipetareve. Edhe gjyshja e Migjenit, Staka ka qene nje shqiptare nga Mali i Zi. Po eshte e vertete e pamohueshme se qytetaria etnike e nje njeriu varet nga atesia. Keshtu Nikolla, babai i Migjenit eshte shqiptar i kulluar. Madje eshte nje figure e njohur atdhetare e kohes. Ai ka merite historike qe ka marre pjese si perfaqesues i ortodokseve shqiptare te Shkodres

ne Kongresin Kishtar te Beratit, qe ka shpallur ne 1922 kishen Autoqefale Ortodokse Shqiptare.
Per kete akt atdhetar eshte shkrimtari Foqion Postoli, i cili ne emer te Kishes Autoqefale Ortodokse Shqiptare i dergon Nikolles, babait te Migjenit nje Certifikate Nderimi. Nese babai i Migjenit do te ishte sllav, nuk do ta bente kete veprim atdhetar te guximshem ne kundershtim me interesat politike te rrezikshme te Kishes Ortodokse te Malit te Zi apo te Kishes Serbe. Ky eshte nje akt historik i madh.
Por edhe nena e Migjenit, Sofia, eshte nga nje familje e nderuar atdhetare dhe intelektuale tipike shqiptare, nga familja e Kokosheve. Babai dhe nena e Migjenit kane pra nje shqiptaresi te sigurte. Atehere si mund te kete lindur prej tyre nje djale sllav?

Ky eshte nje paradoks qesharak, eshte nje marrezi erazmike. Por teza se gjoja Migjeni eshte sllav, eshte teza djallezore e sherbimeve sekrete serbo malazeze. Ajo buron nga teza e cmendur e njesimit te ortodoksise me sllavizmin, teza qe e ka mundur dhe e ka demonizuar Shqiperine nga jashte, por jo nga brenda.
Kjo teze ftillezohet dhe nga nje zili e perbindshme dhe bizare se nje shkrimtar kaq i madh si Migjeni kaq i vecante dhe kaq origjinal nuk ka mundesi ta kete lindur Shqiperia, duke shprehur keshtu kompleksin e mitizuar te gjoja inferioritetit kulturor shqipetar.
Pak me e sofistikuar, por gjithashtu kaq idiote dhe e rrezikshme, eshte edhe teza qe cuditerisht eshte perqafuar edhe nga disa studjues shqiptare, disa here edhe mekanikisht dhe naivisht se gjoja cikli i poezive te mjerimit te Migjenit, qenka nje imitim i nje cikli poetik te shkrimtarit dhe poetit kroat Miroslav Kerlezha.
Edhe ky absurditet nuk ka asnje baze, qofte ne pikepamje kronologjike, por qofte edhe per nje arsye universale se poezi per mjerimin kane shkruar shume poete te medhenj ballkanike si kryetem e kohes, madje shume me perpara nje nga poetet me te medhenj te botes, francezi Sharl Bodler te "Lulet e se Keqes" ka pikerisht te subjektuar gati ne te gjitha motivet mjerimin njerezor.
Kriteret shkencore te letersise se krahasuar, nuk nisen nga perkime te jashtme dhe te rastit, sepse shume dukuri letrare jane arkitepale dhe te njekoheshme, te pakufizuara nga etnite, hapesirat gjeografike, madje dhe koha. Ndikimet e shkrimtareve te huaj tek njeri tjetri nuk kane te bejne fare me individualitetin e vecante te sejcilit. Imituesit nuk jane kurre personalitete.
Nga ana tjeter, do te ishte nje marrezi e pallogaritshme, qe te thuhet se Virgjili me "Eneiden" qenka vetem nje imitator i mjere, i paskrupullt, madje nje plagjat i neveritshem i Homerit.

Keshtu, galeria e paradokseve te ndikimeve te paraqitura si imitime do te ishte e pafund per tere letersine boterore dhe letersia boterore do te paraqitej si nje fallsifikim i vazhdueshem dhe ciklik si nje perpetuum mobile i vetem nje autori fillestar, duke zbardhur dhe fshire tere kujtesen e shekujve dhe te personaliteteve te tjere. Kerlezha dhe Migjeni, jane dy shkrimtare te medhenj dhe te vecante te kohes.
Migjeni eshte nje shkrimtar me origjinalitet te paperseritshem dhe te pavarur nga Kerlezha dhe anasjelltas Kerlezha nuk eshte Migjeni. Kerlezha ky mik i madh i shqiptareve qe ka shkruar me admirim kulmik per Fan Nolin, qe e ka njohur personalisht dhe qe e quan nga me te kulturuarit ne Europe, po t'i lexonte shkrimet e liliputeve te kritikes letrare qe ngulmojne ne imitimin e Migjenit ndaj tij, do te qeshte me skepticizem zarathustrian.
Nga ana tjeter, teza e gjoja origjines sllave te Migjenit, rrezohet dhe behet cope e cike nga vete Migjeni.

* * *

E para: Nga Migjeni nuk ruhet asnje proze apo poezi sllavisht dhe trashegimia e tij pervec dy tri letrave eshte vetem krijimtari substanciale e gjuhes shqipe, madje eshte nje nga kultivonjesit dhe stilistet e saj te medhenj. Migjeni e braktisi ortodoksizmin, cka e vertetojm se miri shqiptaresine e tij se nese do ishte sllav nuk do kishte logjike veprimi te tille pare ne rrethanat e kohes, gjithashtu rrethana teper te acaruara te politizuara dhe te fetarizuara skajerisht.
Nga puna shumevjecare, gati 30 vjecare. qe kane bere mbishkrimet apo doreshkrimet arkivore te Migjenit kam pare shenime te tij ne disa gjuhe si ne greqishten e vjeter, latinisht, frengjisht, madje dhe rusisht dhe shumica ne shqip por jo ne serbisht. Padyshim qe ai e njihte serbishten sepse qe gjuha e perdorur ne Manastir, ku qe seminarist. Te gjitha motrat e Migjenit jane martuar me burra shqiptare, madje ka nje krenari per shqiptaresine tek te gjithe pjesetaret e familjes sepse jane shquar deri ne ditet e sotme per atdhetarizmin e tyre.
Njeriu qe e ka ditur me mire kete gje, ka qene kunati i Migjenit Skender Luarasi medet qe ke vdekur o Skender Luarasi! Sepse une e di shume mire sesi do ta beje ti protesten madheshtore dhe te palekundur te se vertetes! Besoj se perralla e origjines sllave te Migjenit, eshte shkaterruar tashme. Kjo perralle eshte akoma me e sterlashte se sa cmund te mendohet.
Cuditerisht me origjine serbe eshte quajtur edhe Gjergj Kastrioti i madh dhe ne vitin 1636 Frang Bardhi botoi "Apologjine e Skenderbeut" duke mbrojtur shqiptaresine e Heroit tone Kombetar. Madje, per nje vertitje te ciklit te para-

dokseve mbas vdekjes edhe Nene Tereza, e vetmja nobeliste shqipetare, qe ne te gjitha librat e saj e quan veten shqiptare, u quajt nga disa sikur gjoja paska qene me origjine rumune!?
Ky vleresim i larte qe i bejme ne Migjenit, ka te beje me thelbin e hierarkise artistike dhe letrare te kombit. Disa pseudostudiues jane shprehur se hierarkia qe lidhet me Migjenin, qenka bere gjoja nga pozita ideologjike, madje dhe politike.
Kjo nuk eshte e vertete. Hierarkite ne letersi dhe ne art jane si lartesite apo humnerat ne natyre, te krijuara ne menyre natyrore, te lire, jo te shtrenguara. Vendi qe ze Migjeni ne hierarkine e kultures sone nuk eshte i paracaktuar apo me dekret mbreteror, por ne menyre te lire dhe te vetedijshme.
Migjeni i ka mbyllur syte per te na i hapur syte ne te gjalleve. Ka qe i kane syte e hapur dhe jane te verber. Migjeni e tejkalon verberine. Eshte nje turp i parrefyer i kohes qe jetojme plot paradokse, qe Migjenit i eshte prishur Shtepia Muze dhe i eshte shkaterruar varri i tij i shenjte te varrezat e Deshmoreve ne Shkoder.
Po Migjeni eshte i pavdekshem si populli. Nese zhduket populli do te zhduket Migjeni.

* * *

Ne vitin 1989, mora pjese ne seminarin nderkombetar arkeologjik per Iliret ne Hildejashajm te Gjermanise. Nderkohe, ishte botuar libri i Migjenit ne gjermanisht me titull "Vetevrasja e trumcakut". Ajo qe ishte teper e vecante ne kete botim, lidhej me nje cikel grafikash te mrekullueshme, te realizuara nga artistja Barbara Pier, e datelindjes 1945. Ajo kishte qene studente e prof. Jaenisch dhe prof. Jansen Malerei. Kishte studiuar ne Fakultetin e Arteve te Bukura ne Hamburg. Ishte diplomuar ne vitin 1970. Ne vitin 1975, kishte bere per here te pare motive shqiptare ne gravure. Ne vitin 1986, ishte interesuar posacerisht per grafikat me substance migjeniane. Duke qene se njihte nga afer perkthyesin ne gjermanisht te Migjenit, Joachim Rohm, ajo u interesua qe ilustrimet te ishin te alternuara dhe funksionale. Mendoj se ne galerine figurative per Migjenin dhe vepren e tij epokale, gravurat e Barbara Pier, zene nje vend te vecante per nivelin e larte artistik, per origjinalitetin konceptual.
Ky eshte nje dimension nderkombetar i admirimit artistik per Migjenin. Ne 15 vjetorin e daljes se numrit te pare te gazetes "Koha Jone", mendoj se eshte nje nderim i vecante te perkujtojme me qytetari te larte, dhe vleresim shkencor te vertete, nje nga pionieret me te plotfuqishem te publicistikes se shkelqyer te viteve '30 te shekullit te kaluar, Migjenin.

# LETËRSIA SHQIPTARE DHE MBRESAT E SAJ!...

Në kulturën e shqiptarëve ka lënë gjurmën e saj të thellë historia e tyre e brendshme dhe e jashtme.

Pjesë e trevave të lashta ilirike, udhë kryqëzimi e qytetërimeve dhe e interesave gjeopolitike gjatë dyndjeve barbare e më pas, provincë e perandorive të perëndimit dhe të Lindjes, të Romës e të Bizantit, pasi kishte bërë e çbërë gjatë shekujve, despotate e principata të pavarura, dhe pasi kishte formuar më së fundi shtetin e Skënderbeut, i cili u qëndroi për një çerek shekulli hordhive osmanve, duke u kthyer në mburojë të krishtërimit dhe të qytetërimit europian, Shqipëria e cfilitur nga luftërat, pas vdekjes së heroit të rezistencës së saj, Gjergj Kastriot-Skënderbeut (1468), kishte rënë në fund të shek. XV nën zgjedhën e Perandorisë së Sulltanëve.

Vendi ishte kthyer pas në një fazë zhvillimi ekonomiko-shoqëror historikisht të kapërcyer. Rrjedhat normale të kulturës shqiptare, që ecte në një hap me humanizmin evropian, u ndërprenë. Pasoja e parë e pushtimit ishte hemoragjia e elitës intelektuale në Perëndim. Prej saj u shquan figura, që bënë emër në botën humaniste, si historiani M. Barleti (1460-1513), që botoi në Romë më 1510 një histori të Skënderbeut, e cila u përkthye thuajse në të gjitha gjuhët e Evropës, ose M. Beçikemi (1406-1526), Gj. Gazulli (1400-1455), L. Tomeu (1456-1531), M. Maruli (shek. XV), M. Artioti (1480-1556) e të tjerë, që u dalluan në fusha të ndryshme të shkencës, të artit e të filozofisë.

Ndërkaq, në vend jeta kulturore u fashit, monumentet e kulturës materiale e shpirtërore u zhdukën nën rrënojat e shkatërrimit të luftërave; gjysmëhëna e uli kryqin dhe gati dy të tretat e popullatës në fund të shek. XVII ishin konvertuar në fenë islame. Por ky ndryshim drastik i strukturës fetare nuk pengoi që Shqipëria të ishte përherë një nga provincat më të paqeta të Perandorisë dhe as që kultura shqiptare të mbijetonte edhe në kushtet e një pushtimi disashekullor, nën trysninë e islamit e të botës kulturore të orientit, që pati një ndikim të thellë e të gjithanshëm në të, veçse pa arritur të shtypë natyrën shqiptare të kulturës vendëse.

Qëndresa në fushën e kulturës u shpreh në radhë të parë përmes lëvrimit të shqipes në lëmë të botimeve të teksteve kishtare, kryesisht të qarkut konfesional katolik në veri, por edhe ortodoks në jug.

Reforma protestante gjallëroi shpresat e zhvillimit të gjuhës e të traditës letrare vendëse kur prifti Gj. Buzuku solli në shqip liturgjinë katolike, duke dashur të bëjë për shqipen atë që bëri Luteri për gjermanishten.
“Meshari” i Gj. Buzukut, botuar prej tij më 1555, mbahet deri më sot, si e para vepër e shqipes së shkruar. Niveli i përpunuar i gjuhës dhe ortografia e stabilizuar duhet të jetë rezultat i një tradite më të hershme të shkrimit të shqipes, traditë që nuk njihet. Por ekzistojnë disa dëshmi fragmentare më të hershme se vepra e Buzukut, të cilat flasin për shkrimin e shqipes të paktën nga shek.XIV:
E para dëshmi që njihet është e vitit 1332, e domenikanit freng Gulielm Adale, kryepeshkop i Tivarit, i cili në një relacion latinisht shkruan se shqiptarët kanë në përdorim në librat e tyre shkronjat latine edhe pse gjuha e tyre është fare e ndryshme nga latinishtja. Me rëndësi të vecantë jane: një formulë pagëzimi (Unte paghesont premenit Atit et Bizit et spertit senit) e vitit 1492, shkruar shqip brenda një teksti latinisht, nga peshkopi i Durrësit Pal Engjëlli; nje fjalor me glosa shqip i vitit 1497, i gjermanit Arnold fon Harf, i cili pat kaluar si udhëtar në Shqipëri dhe një fragment nga Ungjilli i Shën Mateut, po shqip, por me shkronja greqisht, i shekullit XIV
Shkrimet shqip të këtyre shekujve s'duhet të kenë qenë vetëm tekste fetare, por dhe kronika historike, për të cilat flet humanisti M. Barleti, i cili në librin e tij “Rrethimi i Shkodrës” (1504) pohon se ka pasur në dorë kronika të tilla të shkruara në gjuhën e popullit (in vernacula lingua).
Me gjithë pengesat që krijoi Kundërreforma për lëvrimin e gjuhëve nacionale në literaturën kishtare, ky proces nuk u ndërpre. Gjatë shek. XVI-XVII u botuan në shqip katekizma “E mbësuame krishterë” (1592) e L. Matrëngës, “Doktrina e krishterë” (1618) dhe “Rituale romanum” (1621) të P. Budit, shkrimtari i parë i prozës dhe i poezisë origjinale shqipe, një apologji për Gjergj Kastriotin (1636) nga F. Bardhi, i cili botoi edhe një fjalor e lëndë folklorike, traktati teologjik-filozofik “Çeta e Profetëve” (1685) i P. Bogdanit, mendja më universale e mesjetës shqiptare.
Vepra e Bogdanit është një traktat teologjik-filozofik që trajton me origjinalitet, duke shkrirë të dhëna nga burime të ndryshme, çështje kryesore të teologjisë dhe një histori biblike të plotë, si dhe probleme të komplikuara të skolastikës, të kozmogonisë, astronomisë, pedagogjisë, etj. Bogdani solli në kulturën shqiptare frymën humaniste dhe vlerësoi rolin e dijes e të kulturës në jetën e njeriut; ai me veprën e tij të shkruar me një shqipe e stil të përpunuar, shënoi një kthesë në historinë e letërsisë shqipe.
Në kulturën e shqiptarëve ka lënë gjurmën e saj të thellë historia e tyre e brendshme dhe e jashtme.

Pjesë e trevave të lashta ilirike, udhë kryqëzimi e qytetërimeve dhe e interesave gjeopolitike gjatë dyndjeve barbare e më pas, provincë e perandorive të perëndimit dhe të Lindjes, të Romës e të Bizantit, pasi kishte bërë e çbërë gjatë shekujve, despotate e principata të pavarura, dhe pasi kishte formuar më së fundi shtetin e Skënderbeut, i cili u qëndroi për një çerek shekulli hordhive osmanve, duke u kthyer në mburojë të krishtërimit dhe të qytetërimit europian, Shqipëria e cfilitur nga luftërat, pas vdekjes së heroit të rezistencës së saj, Gjergj Kastriot-Skënderbeut (1468), kishte rënë në fund të shek.XV nën zgjedhën e Perandorisë së Sulltanëve.

Vendi ishte kthyer pas në një fazë zhvillimi ekonomiko-shoqëror historikisht të kapërcyer. Rrjedhat normale të kulturës shqiptare, që ecte në një hap me humanizmin evropian, u ndërprenë. Pasoja e parë e pushtimit ishte hemoragjia e elitës intelektuale në Perëndim. Prej saj u shquan figura, që bënë emër në botën humaniste, si historiani M. Barleti (1460-1513), që botoi në Romë më 1510 një histori të Skënderbeut, e cila u përkthye thuajse në të gjitha gjuhët e Evropës, ose M. Beçikemi (1408-1526), Gj. Gazulli (1400-1455), L. Tomeu (1456-1531), M. Maruli (shek. XV), M. Artioti (1480-1556) e të tjerë, që u dalluan në fusha të ndryshme të shkencës, të artit e të filozofisë.

Ndërkaq, në vend jeta kulturore u fashit, monumentet e kulturës materiale e shpirtërore u zhdukën nën rrënojat e shkatërrimit të luftërave; gjysmëhëna e uli kryqin dhe gati dy të tretat e popullatës në fund të shek. XVII ishin konvertuar në fenë islame. Por ky ndryshim drastik i strukturës fetare nuk pengoi që Shqipëria të ishte përherë një nga provincat më të paqeta të Perandorisë dhe as që kultura shqiptare të mbijetonte edhe në kushtet e një pushtimi disashekullor, nën trysninë e islamit e të botës kulturore të orientit, që pati një ndikim të thellë e të gjithanshëm në të, veçse pa arritur të shtypë natyrën shqiptare të kulturës vendëse.

Qëndresa në fushën e kulturës u shpreh në radhë të parë përmes lëvrimit të shqipes në lëmë të botimeve të teksteve kishtare, kryesisht të qarkut konfesional katolik në veri, por edhe ortodoks në jug.

Reforma protestante gjallëroi shpresat e zhvillimit të gjuhës e të traditës letrare vendëse kur prifti Gj. Buzuku solli në shqip liturgjinë katolike, duke dashur të bëjë për shqipen atë që bëri Luteri për gjermanishten.

"Meshari" i Gj. Buzukut, botuar prej tij më 1555, mbahet deri më sot, si e para vepër e shqipes së shkruar. Niveli i përpunuar i gjuhës dhe ortografia e stabilizuar duhet të jetë rezultat i një tradite më të hershme të shkrimit të shqipes, traditë që nuk njihet. Por ekzistojnë disa dëshmi fragmentare më të hershme se vepra e Buzukut, të cilat flasin për shkrimin e shqipes të paktën nga shek.XIV:

E para dëshmi që njihet është e vitit 1332, e domenikanit freng Gulielm Adale, kryepeshkop i Tivarit, i cili në një relacion latinisht shkruan se shqiptarët kanë në përdorim në librat e tyre shkronjat latine edhe pse gjuha e tyre është fare e ndryshme nga latinishtja. Me rëndësi të vecantë jane: një formulë pagëzimi (Unte paghesont premenit Atit et Bizit et spertit senit) e vitit 1492, shkruar shqip brenda një teksti latinisht, nga peshkopi i Durrësit Pal Engjëlli; nje fjalor me glosa shqip i vitit 1497, i gjermanit Arnold fon Harf, i cili pat kaluar si udhëtar në Shqipëri dhe një fragment nga Ungjilli i Shën Mateut, po shqip, por me shkronja greqisht, i shekullit XIV

Shkrimet shqip të këtyre shekujve s'duhet të kenë qenë vetëm tekste fetare, por dhe kronika historike, për të cilat flet humanisti M. Barleti, i cili në librin e tij "Rrethimi i Shkodrës" (1504) pohon se ka pasur në dorë kronika të tilla të shkruara në gjuhën e popullit (in vernacula lingua).

Me gjithë pengesat që krijoi Kundërreforma për lëvrimin e gjuhëve nacionale në literaturën kishtare, ky proces nuk u ndërpre. Gjatë shek. XVI-XVII u botuan në shqip katekizma "E mbësuame krishterë" (1592) e L. Matrëngës, "Doktrina e krishterë" (1618) dhe "Rituale romanum" (1621) të P. Budit, shkrimtari i parë i prozës dhe i poezisë origjinale shqipe, një apologji për Gjergj Kastriotin (1636) nga F. Bardhi, i cili botoi edhe një fjalor e lëndë folklorike, traktati teologjik-filozofik "Çeta e Profetëve" (1685) i P. Bogdanit, mendja më universale e mesjetës shqiptare.

Vepra e Bogdanit është një traktat teologjik-filozofik që trajton me origjinalitet, duke shkrirë të dhëna nga burime të ndryshme, çështje kryesore të teologjisë dhe një histori biblike të plotë, si dhe probleme të komplikuara të skolastikës, të kozmogonisë, astronomisë, pedagogjisë, etj. Bogdani solli në kulturën shqiptare frymën humaniste dhe vlerësoi rolin e dijes e të kulturës në jetën e njeriut; ai me veprën e tij të shkruar me një shqipe e stil të përpunuar, shënoi një kthesë në historinë e letërsisë shqipe.

Gjatë shekullit XVIII njohu një gjallërim më të madh literatura e qarkut kulturor konfensional ortodoks e mysliman. Një anonim prej Elbasanit sjell në shqip copa të ungjillit, T. H. Filipi, po prej Elbasanit, "Dhjatën e Vjetër dhe të Re". Këto përpjekje u shumuan në shekullin e ardhshëm, me botimin më 1827 të tekstit integral të "Dhjatës së Re" nga G. Gjirokastriti dhe me korpusin e madh të përkthimeve kishtare të K. Kristoforidhit (1830-1895), në dy dialektet e shqipes, botime që ndihmuan procesin e integrimit të tyre në një gjuhë letrare të njësuar dhe vunë bazat për krijimin e kishës kombëtare të shqiptarëve me liturgjinë në gjuhën e tyre.

Ndonëse në kahje të kundërt me këtë prirje, duhet përmendur edhe kultura e

Voskopojës, e cila gjatë shek. XVIII u bë një vatër e madhe qytetërimi dhe metropol i gadishullit ballkanik, me një Akademi e shtypshkronjë dhe me personalitete si T. Kavalioti, Dh. Haxhiu, G. Voskopojari, veprat diturore, filologjike, teologjike e filozofike të të cilëve objektivisht i ndihmonin shkrimit e njohjes së shqipes.

Edhe pse letërsia që u zhvillua në Voskopojë, ishte kryesisht në gjuhën greke, nevoja për t'i vënë gardh islamizmit, bën të domosdoshme edhe përdorimin e gjuhëve amtare, duke inkurajuar zhvillimin e kulturave kombëtare. Në shkollat e Voskopojës u përdorën dhe arumanishtja e shqipja për mësimin e greqishtes, kurse në shtypshkronjën e saj u shtypën edhe libra arumanisht.

Veprat e shkrimtarëve dhe dijetarëve të Voskopojës kanë sjellë disa elemente të ideve të iluminizmit evropian. Më i shquari ndër ta, Teodor Kavaljoti është një erudit i kohës. Sipas dëshmive të profesorit gjerman Thurman, vepra e Kavaljotit, që mbeti e pabotuar, në pjesën më të madhe ka trajtuar çështje pothuajse nga të gjitha degët e shkencës filozofike. Në të ndjehet ndikimi i Platonit, Dekartit, Malëbranshit dhe Leibnicit.

Rezultat i ndikimit të islamit dhe të kulturës së pushtuesit, ishte formimi gjatë shek. XVIII i një shkolle poetike, ose i një letërsie të shkruar në gjuhën shqipe, por me alfabetin arab. Autorë të saj si N. Frakulla, M. Kyçyku, S. Naibi, H. Z. Kamberi, Sh. e D. Frashëri, Sheh Mala, e të tjerë, trajtuan në veprat e tyre motive të huajtura nga letërsitë orientale, shkruan mevludë e divane me një gjuhë të mbytur nga orientalizmat, lëvruan lirikën dhe epin religjioz. Kjo shkollë nuk pati jetë të gjatë dhe as ndikim të veçantë në zhvillimet e pastajme letrare.

Për të plotësuar kuadrin e zhvillimit kulturor të Shqipërisë në shek. XVI-XVIII duhet shënuar, se pati nga autorë vendës vepra të shquara në fushë të arkitekturës dhe të pikturës ikonografike, ku u dalluan Onufri dhe i biri Nikolla (shek. XVI) dhe K. Shpataraku e D. Selenica (shek. XVIII) të cilët vazhduan traditën e artit fetar post-bizantin, por jo pa ndikime nga Rilindja europiane. Në fushë të artit islam mund të përmenden kryesisht ndërtimet e kultit.

Shekulli XIX, shekulli i lëvizjeve nacionale në Ballkan, i gjente shqiptarët pa një traditë të mjaftueshme të zhvillimit shtetëror, gjuhësor e kulturor unitar, me një mendësi individualiste dhe regjionaliste, të trashëguar nga psikologjia e bajrakut dhe e fisit, për pajosë me një vetëdije kombëtare të pazhvilluar, por me një shpirt rebelimi spontan. Në këtë situatë historiko-kulturore nisi të merrte jetë një lëvizje e organizuar mendore dhe letrare që mori emrin Rilindja Kombëtare Shqiptare. Ajo u frymëzua nga idetë e romantizmit nacional dhe të iluminizmit, që u kultivuan në rrethet e inteligjencës shqiptare, e cila jetonte kryesisht në mërgim, në kolonitë e vjetra shqiptare në Itali dhe në ngulimet më

të reja në Stamboll, Bukuresht, SHBA, Sofje e Kajro.
Ringjallja nacionale, mbrujtja e shqipes si gjuhë e kulturës, organizimi i arsimit kombëtar dhe themelimi i letërsisë kombëtare, në rrafshin kulturor, si dhe krijimi i shtetit të pavarur, në rrafshin politik, këto ishin synimet e kësaj lëvizjeje prej së cilës lindi shkolla e romantizmit shqiptar. Ishte ky një romantizëm tipik ballkanik, i mbrujtur me frymën e çlirimit kombëtar, me nostalgjinë e mërgimtarit dhe me patosin retorik të evokimit të mesjetës shqiptare, domethënë të luftrave të Gjergj Kastriotit. Kjo shkollë letrare lëvroi kryesisht poezinë. Heroi i saj ishte njeriu etik, shqiptari luftëtar, e më pak njeriu tragjik. Nga motivet dhe format poetike, ajo ka lidhje të ngushta me traditën folklorike. Gjurmimi i kësaj tradite dhe botimet në fushë të saj ("Rapsodi të një poeme arbëreshe" më 1866 nga De Rada, "Përmbledhje të këngëve popullore dhe rapsodi të poemave shqiptare" më 1871 nga Z. Jubani, "Bleta shqiptare" më 1878 nga Th. Mitko, etj.), ishin pjesë e programit kulturor të Rilindjes Kombëtare për afirmimin e identitetit etnokulturor të shqiptarëve.
Dy janë përfaqësuesit më të mëdhenj të romantizmit shqiptar të shek. XIX: J. De Rada (1814-1903), lindur e vdekur në diasporën shqiptare në Itali e shkolluar atje dhe N. Frashëri (1846-1900), lindur në Shqipëri, i shkolluar në Zosimea të Janinës, por i mërguar dhe vdekur në Stamboll. I pari është poeti romantik shqiptar i rritur në klimën e romantizmit europian, i dyti romantiku shqiptar që tret në poezinë e tij ndikimet e poezisë lindore, sidomos persiane, me frymën dhe shpirtin e poezisë së romaantizmit perëndimor.
De Rada shkroi një cikël poemash epiko-lirike në stilin e rapsodive shqiptare: "Këngët e Milosaos" 1836, "Serafina Topia" 1839, "Skënderbeu i pafat" 1872-1874 etj. me ambicien që të krijonte eposin nacional për shekullin e Skënderbeut.
Pas gjurmëve të Herderit, De Rada zgjoi në poezinë e tij mallin e për këngën popullore dhe e ngjyrosi atë me koloritin etnografik. Veprat e tij janë pasqyrë e jetës shqiptare me zakonet dhe mendësinë e saj karakteristike, si dhe dramën shqiptare të shek. XV, kur polemi i tij i panënshtruar ra nën zgjedhën e osmanëve. Konflikti midis lumturisë së individit dhe tragjedisë së kombit, skenat ndanë kroit në katund, gratë që mbledhin kallëza në ara, burri që shkon në luftë dhe gruaja që i qendis brezin, të gjitha të paraqitura me një ndjenjë lirizmi të hollë, ja ç'është poezia e këtij poeti romantik, që u rrit në klimën politike të lëvizjes nacionale të shqiptarëve dhe në klimën letrare të romantizmit kalabrez.
Naim Frashëri shkroi një poemë bukolike ("Bagëti e bujqësia", 1886) një përmbledhje lirikash filosofike, atdhetare e dashurore ("Lulet e verës" 1890), një poemë epike për Skënderbenë ("Histori e Skënderbeut" 1898) një poemë epike

religjoze ("Qerbelaja" 1898) dy poema greqisht ("O eros" e "O alithis pothos ton skipetaron) një tufë lirikash persisht ("Tehajylat" - Ëndërrime) dhe shumë vepra diturore shqip. Ai njihet si poeti më i madh kombëtar i shqiptarëve.

Naim Frashëri themeloi lirikën moderne në poezinë shqipe. Në frymën e "Bukolikëve" e "Gjeorgjikëve" të Virgjilit, ai në poemën "Bagëti e bujqësia" u këndoi punëve të bujkut e të bariut duke i thurur një himn bukurive të atdheut të vet dhe duke shprehur nostalgjinë e poetit të mërguar dhe krenarinë e qënies shqiptar. Nuk është çudi që, duke jetuar në zemrën e perandorisë së osmanëve, në Stamboll, të përjetonte aq thellë fatin e atdheut të tij. Malli për vendlindjen, për malet dhe fushat e Shqipërisë, për varret e të parëve, kujtimet e fëminisë, i japin forcë e vrull lirik frymëzimit të tij.

Përjetimet subjektive të individit të çliruar nga prangat e mentalitetit mesjetar oriental, nga një anë, dhe nga ana tjetër panteizmi filozofik i doktrinës sufite, i shkrirë me panteizmin poetik të shkollës së romantizmit evropian, u japin meditimeve lirike të Frashërit një dimension human e filozofik universal. Poezitë më të bukura të përmbledhjes "Lulet e verës", janë lirikat filozofike për jetën dhe vdekjen, për kohën që ikën dhe s'kthehet më, duke lënë pas kujtime cfilitëse në zemrën e njeriut, për krijuesin të shkrirë me universin.

Natyrë religjioze dhe anëtar i sektit bektashi, Frashëri është një poet metafizik, që shkriu në meditimet e tij lirike, mistikën helenistike, me mistikën e lashtë oriental e islame. I ndodhur në kryqëzimin e traditave poetike e filozofike lindore e perëndimore, N. Frashëri i tret ato në njëra-tjetrën, por pa shtypur natyrën e tij shqiptare. Kultura dhe qytetërimi perëndimor përcaktuan substratin iluminist të veprës së Frashërit, qytetërimi lindor substratin filozofiko-mistik, kurse bota shqiptare trungun e veprës së tij. Por duhet veçuar në veprën e tij fryma frënge. Fryma frënge në Greqi dhe në Turqi ishte përfaqësuese e kulturës evropiane. Ajo gjeti shtrat të ngrohtë në vendet ballkanike si Shqipëria, sepse u sillte popujve të këtij gadishulli idetë e kryengritjes frënge dhe idenë e lirisë përgjithësisht e të nacionalizmit modern. Njohës i gjuhës frënge, admirues i Volterit dhe i Rusoit, si mendimtar, dhe i Lamartinit si poet, Frashëri e shikonte të ardhmen e kombit të vet "të lindëte andej nga perëndon". Romantizmi i Naimit në këtë pikë nuk dallon prej romantizmit grek e turk, ato janë pjella e Francës.

Naim Frashëri është themeluesi i letërsisë kombëtare të shqiptarëve dhe i gjuhës letrare kombëtare. Ai e ngriti shqipen në rendin e një gjuhe moderne të kulturës duke e mbrujtur atë në modelin e ligjërimit të shqipes popullore.

Botën subjektive të heroit romantik me shpirt të trazuar e sjell në romantizmin shqiptar poezia e Z. Serembes. Në poezinë e N. Mjedës dhe A. Z. Çajupit, që jetuan në fundin e Rilindjes, shfaqen shenjat e dezintegrimit të sistemit artistik

të romantizmit në letërsinë shqipe.
A.Z Çajupi (1866-1930), është një poet rustik, i tipit të këngëtarit popullor, i mbiquajtur Mistrali i Shqipërisë; ai i solli letërsisë shqipe komedinë e zakoneve dhe tragjedinë me temë historike. I shkolluar në një kolegj francez të Aleksandrisë dhe në Universitetin e Gjenevës, njohës i mirë i letërsisë franceze, A. Z. Çajupi solli ndër të parët në shqip fabulat e La Fontenit, duke hapur kështu udhën e përkthimit e të përshtatjes në gjuhën shqipe, të veprave nga letërsisa botërore, që ka qenë dhe vazhdon të mbetet një nga udhët e mëdha të komunikimit të shqiptarëve me kulturën botërore.
Me krijimin e shtetit shqiptar (1912) shkolla romantike e lindur në truallin e lëvizjes kombëtare, e humbi bazën e vet historike; ideja kombëtare i lë udhën idesë njerëzore dhe në zhvillimin e letërsisë shqiptare shfaqen prirje e stile të reja.
Drejtimi kryesor që mori letërsia shqipe në mes dy luftrave botërore ishte realizimi, por nuk munguan as shfaqje të një sentimentalizmi të vonuar (F. Postoli), as recidive të romantizmit.
Gjergj Fishta (1871-1940), shkroi një poemë të përmasave të eposit kombëtar ("Lahuta e malësisë") ku paraqet me frymë romantizante e me një patos të ngritur patriotik, luftrat e malësorëve të Veriutkundër dyndjeve sllave.
Me këtë vepër ai mbetet poeti më i madh epik i shqiptarëve. Prift i urdhërit françeskan, erudit dhe anëtar i Akademisë italiane, Gjergj Fishta është një personalitet poliedrik i kulturës shqiptare: poet epik dhe lirik, publicist dhe satirist i hollë, dramaturg e përkthyes, veprimtar aktiv i jetës kulturore dhe politike shqiptare midis dy luftrave.
Vepra e tij madhore "Lahuta e malësisë" me rreth 17.000 vargje, e shkruar në frymën e eposit legjendar e historik të shqiptarëve, është një pasqyrë e jetës shqiptare dhe e mendësisë shqiptare, një mozaik poetik ngjarjesh historike e legjendare, personazhesh historike dhe jo historike, traditash e zakonesh të malësisë, zanash e shtojzavallesh të malësisë, një afresk i gjallë i historisë së një polemi të lashtë që pikëson në qendër tipin e shqiptarit të gdhendur në kalvarin e jetës së tij në rrymë të shekujve të egër për të. Poemën e Fishtës e shquan një pasuri e madhe gjuhësore, në të është mbledhur tërë visari i shqipes popullore të malësise, frazologjia e gjallë e pashtershme dhe larmia e ndërtimeve të çlirëta sintaksore, që i japin gjallëri e forcë ligjërimit poetik.
Përmbledhjet poetike "Mrizi i Zanave" me vjersha atdhetare dhe "Vallja e Parrizit" me vjersha me frymë fetare, e paraqesin Fishtën një poet të hollë lirik, kurse veprat "Anzat e Parnasit" dhe "Gomari i Babatasit" e paraqesin Fishtën një shkrimtar satirik të papërsëritshëm. Në fushë të dramaturgjisë mund të për-

menden prej tij tragjeditë me subjekt nga mitologjia biblike dhe antike "Juda Makabe" dhe "Ifigjenia n' Aulli".

Në letërsinë shqiptare midis dy luftrave nuk munguan as shfaqjet e sentimentalizmit (F. Postoli, M. Grameno) dhe të një klasicizmi të vonuar, sidomos në dramaturgji (E. Haxhiademi). Shfaqjet e rrymave moderne, të impresionizmit, simbolizmit e pamasizmit, ishin dukuri të veçuara në veprën e disa shkrimtarëve (Migjeni, Poradeci, Asdreni), pa arritur të formojnë shkollë. Ndryshime të thella ndodhen në sistemin e zhanreve; krahas poezisë u lëvrua proza (Migjeni, F. S. Noli, F. Konica, E. Koliqi, M. Kuteli etj.) dhe drama e satira (Gj. Fishta, K. Floqi).

Përfaqësuesi më tipik i realizmit ishte Millosh Gjergj Nikolla, Migjeni (1913-1938). Poezia ("Vargjet e lira" 1936) dhe proza e tij përshkohen nga një realizëm i ashpër social për mjerimin dhe pozitën tragjike të individit në shoqërinë e kohës. Personazhet e veprës së tij janë njerëzit e basifondeve të shoqërisë shqiptare.

Disa novela të Migjenit janë romane në miniaturë; subjektet e tyre paraqesin konfliktin e individit me institucionet dhe moralin patriarkal e konservator. Natyra e rebeluar e talentit të Migjenit theu tradicionalizmin e poezisë dhe të prozës shqipe duke sjellë një stil e forma të reja në poetikë, e narracion. Ai është nga reformatorët më të mëdhenj të letrave shqipe, shkrimtari i parë i nadh modern shqiptar.

Natyrë tjetër, talenti poetik L. Poradeci (1899-1987), një poet lirik brilant, krijoi një poezi të butë e të ngrohtë, por me mendim të thellë e muzikalitet magjepsës ("Vallja e yjeve", 1933, "Ylli i zemrës" 1937.

Tronditës verbi poetik i F. S. Nolit (1882-1965), në librin "Album" (1947) dhe elegante proza e tij historike ("Histori e Skënderbeut" 1921). Poet, historian, dramaturg, estet dhe muzikolog, publicist, përkthyes, mjeshtër i shqipes, përpos burrë shteti e diplomat, ai është gjeniu i kulturës shqiptare të shek. XX.

F. S. Noli lindi në një ngulim shqiptar të Thrakës Lindore (Ibik Tepe), ku mori arsimin fillor; arsimin e mesëm e mori në gjimnazin grek të Adrianopojës, kurse studimet e larta i kreu në Universitetin Harvard të Bostonit (SHBA).

Në moshë fare të re u lidh me lëvizjen patriotike për çlirimin e Shqipërisë nga pushtimi osman dhe u bë një nga aktivistët më të shquar politikë e kulturorë të Rilindjes Shqiptare. Më 1908 u dorëzua prift duke inicuar idenë e krijimit të një kishe ortodokse aautoqefale shqiptare të cilën e themeloi më 1922.

Pas shpalljes së pavarësisë kombëtare (1912) u bë frymëzues dhe udhëheqës i lëvizjes demokratike në Shqipëri. Më 1924, pas fitores së një revolucioni antifeudal, u zgjodh kryeministër i qeverisë jetëshkurtër të dalë prej këtij revolu-

cioni. Restaurimi i reaksionit çifligar në dhjetor 1924 e detyroi të marrë udhën e pakthim të mërgimit, të cilin e përjetoi si një ekzil biblik. Ditët e fundit të jetës i mbylli në SHBA, ku u vendos përfundimisht më 1932, pas ecejakjeve nëpër Evropë si emigrant politik.

I. Kadare (1936), me poezinë ("Përse mendohen këto male" 1964, "Motive me diell" 1968, "Koha" 1976) dhe sidomos me prozën e tij ("Gjenerali i ushtrisë së vdekur" 1963; "Keshtjella" 1970; "Kronikë në gur" 1971, "Dimri i madh " 1977, "Ura me tri harqe" 1978, "Piramida" 1992; "Spiritus" 1996 etj.), sfidoi kufizimet e kohës dhe përtëriti letërsinë shqiptare me forma dhe motive që e integrojnë atë në rrjedhat moderne të letërsisë botërore.

Vepra e Kadaresë paraqet një enciklopedi artistike të jetës shqiptare, një afreskë të gjerë të ngjarjeve historike dhe bashkëkohore, të përjetuara me një qëndrim filozofik të shprehur herë hapur e herë përmes gjuhës së Ezopit.

Filozofia, mentalitetet, dramat dhe traditat historike e kulturore të shqiptarëve, të kaluara në filtrin e mendimit artistik të shkrimtarit, janë paraqitur në veprën e tij si shprehje e identitetit kombëtar, e vitalitetit të kulturës shpirtërore të popullit të vet dhe si faktor i qëndresës e i mbijetesës së tij historike.

Kadareja krijon një prozë moderne duke shfrytëzuar gjerësisht analogjitë historike, parabolat dhe asosacionet, legjendat dhe mitologjinë kombëtare. Vepra e tij ka një poetikë të hapur që vjen nga përzierja e kohëve, e rrafsheve të ligjërimit artistik, e reales me irealen, nga natyra e thyer mozaikale e kompozicionit. Vepra e Kadaresë i sjell letërsisë evropiane një aromë karakteristike mesdhetare, ballkanike dhe pasuron atë me koloritin e një areali tipik për veçanësinë e tij etno-kulturore.

Duke u nisur nga bota epike e legjendave dhe baladave mesjetare, proza e Kadaresë kapërcen distancën kohore dhe sjell në rezonancë mentalitetin dhe ndërgjegjen artistike e mesjetare, me mentalitetin dhe ndërgjegjen artistike të kohës sonë. Nga përpunimi i thellë krijues i fondit të traditave të lashta popullore, mesazhi i prozës dhe i poezisë së Kadaresë fiton njëherësh një thellësi historike dhe një notë humane universale.

Krijues me një vetëdije të fortë kritike, Kadareja jo vetëm ka poetizuar vlerat shpirtërore të kombit të vet, por dhe ka fshikulluar traditat anakronike, mentalitetet retrograde, psikologjinë provinciale dhe konvencionet e jetës së shoqërisë shqiptare.

Me frymën e disidencës, në kushtet e diktaturës kur u krijua vepra e Kadaresë, ka ndihmuar t'i gërryhen themelet regjimit totalitar në Shqipëri. Ekzili i tij politik në Francë në vitin 1990, kur në Shqipëri sapo kishin filluar proceset demokratike, u dha shtysë këtyre proçeseve.

Për këto vlera, vepra e Kadaresë gëzon një popullaritet të gjerë dhe është përkthyer në të gjitha gjuhët e mëdha të botës (anglisht, frengjisht, gjermanisht, spanjisht, rusisht, italisht, arabisht etj.). Kadareja është vlerësuar nga kritika e huaj, si një prej shkrimtarëve më të shquar bashkëkohorë të letërsisë botërore dhe ka fituar disa çmime ndërkombëtare. Kadareja është sot përfaqësuesi më eminent në botë i kulturës shqiptare.

*Posted by AGJENCIONI FLOART-PRESS at 11:04 MD*

# JETA DHE VEPRA E LASGUSH PORADECIT

Llazar Sotir Gusho i njohur nën pseudonimin Lasgush Poradeci, lindi më 27 dhjetor të vitit 1899 në Pogradec, Shqipëri dhe vdiq më 12 nëntor të vitit 1987, poet dhe shkrimtar shqiptar.

Mbas mbarimit të shkollës fillore në Pogradec, i jati i Lasgushit që ishte patriot dhe arsimdashës e dërgoi në moshën 9-vjeçare për të vazhduar studimet në Liceun rumun të Manastirit (Bitola). Me filllimin e luftës së parë botërore Liceu u mbyll dhe ai u kthye në 1915 në Pogradec duke e lënë Liceun pambaruar. I jati që nuk e shihte dot të birin pa shkollë e dërgoi në Athinë, dhe ai regjistrohet në një Lice francez. Atje sëmuret nga mushkëritë dhe për dy vjet qëndron i shtruar në sanatoriumin "Sotiria". Përsëri nuk e mbaron liceun.Në vitin 1921 ai shkoi në Bukuresht (Rumani], për të vazhduar studimet e lëna përgjysëm. Duke qenë pa bursë dhe pa asnjë ndihmë, ai u detyrua të punonte dhe njëkohësisht të studionte. Në Bukuresht ai u lidh me lëvizjen atdhetare të kolonisë shqiptare, u miqësua me Asdrenin e atdhetarë të tjerë shqiptarë dhe u zgjodh edhe sekretar i përgjithshëm i Kolonisë. Në Rumani, duke dhënë provimet mori bacalaureatën në Silistra. Në verën e vitit 1924 Qeveria e Fan Nolit i dha bursë dhe ai regjistrohet në Universitetin e Gracit (Austri) në Universitetin Karol Francik dhe në 1934 përfundon studimet e larta në Grac (Austri) në Fakultetin e Filologjisë Romano-Gjermane dhe fiton titullin Doktor-Profesor. Në dallim nga poetët e Rilindjes, që megjithë origjinalitetin e tyre kishin tipare të përbashkëta, poetët e shquar të periudhës së Pavarësisë Noli, Fishta, Poradeci, Migjeni, janë krejtësisht të ndryshëm nga njëri-tjetri si nga formimi, nga prirja e tyre, ashtu edhe nga interesat e synimet.

Lasgush Poradeci e jetoi Rilindjen në periudhën e shpërthimit të kryengritjeve të mëdha për liri.(kush e ka shkruar kete budallallek. (Si mund ta jetonte Rilindjen Lasgushi qe lindi me 1899?!) Në veprën e këtij romantiku të fundit të letërsisë sonë jetoi shqetësimi atdhetar i mbrojtjes së kombit dhe të traditës së Rilindjes, ashtu sikurse edhe dëshira për triumfin e pikëpamjeve demokratike, shqetësimi për një emancipim të përgjithshëm kulturor e shpirtëror të shoqërisë shqiptare. Ai është nga lirikët tanë më të mëdhenj, i cili u shqua për sensibilitetin dhe ëmbëlsinë poetike me të cilën i këndoi Shqipërisë dhe dashurisë.

Në vitin 1933, u botua vëllimi i tij i parë "Vallja e yjeve", dhe më 1937, u botua

vëllimi i dytë "Ylli i zemrës". Pas Luftës së Dytë Botërore Lasgush Poradeci e vazhdoi veprimtarinë krijuese, por u mor edhe me përkthime. Ai shkroi, veç të tjerash, poemat "Eskursioni teologjik i Sokratit", "Mbi ta", "Kamadeva", baladat për Muharrem e Reshit Çollakun. Gjithashtu, përktheu disa nga kryeveprat e letërsisë botërore si "Eugjen Onjegin" të Pushkinit, lirikat e Lermontovit, të Bllokut, Poemat e Hajnes, të Majakovskit e Miçkieviçit, lirikat e Gëtes dhe Hajnes, poezi të Lanaut, Brehtit; Hygoit, Mysesë, Bajronit, Shellit, Bërnsit, të Emineskut, etj.
Lasgush Poradeci lë pas një krijimtari të bukur, e cila kishte fituar zemrën e lexuesit dhe kishte tërhequr vëmendjen e disa studiuesve të shquar të kulturës sonë si Eqerem Çabej, Skënder Luarasi, Mitrush Kuteli, Sabri Hamiti, Ismail Kadare, Rexhep Ismajli, etj. Si një personalitet i shquar dhe poet i vërtetë ai nuk ua nënshtroi kurrë artin e tij kërkesave dhe synimeve të diktaturës. Për këtë arsye ai u la në një gjendje ekonomike të rëndë dhe pothuaj në harresë nga shtypi zyrtar. Vetëm në vitin 1989 mundi të botohet vepra e tij e plotë.

**Mirënjohjet**

* Mbaron studimet e larta per filologji romano-gjermanike në Grac, Austri dhe fiton titullin Doktor-Profesor. [1]
* Me rastin e 100-vjetorit të lindjes në 27 dhjetor 1999, presidenti i Republikës Rexhep Mejdani i jep titullin "Nderi i Kombit" dhe Pogradeci, qyteti i tij i lindjes titullin "Qytetar nderi".
* Pallati i Kulturë në Pogradec mban emrin Lasgush Poradeci.
* Në lagjen Kombinat në Tiranë ndodhet shkolla "9-vjeçare Lasgush Poradeci".
* Rruga te Diga te Liqeni artificial i Tiranës mban emrin Lasgush Poradeci.
* Në Pogradec në 27 dhjetor 2006 vendoset shtatorja e tij, vepër e skulptorit Mumtaz Dhrami.

**Burimi i të dhënave**

1. Gjovalin Shkurtaj dhe Enver Hysa : Gjuha Shqipe për të huajt dhe shqiptarët jashtë atdheut

* Gremina, poezi e Lasgushit në italisht, përkthyer nga Gino Luka
* Biografia e Lasgushit në anglisht nga Dr. Robert Elsie
* Poezi të Lasgush Poradecit në anglisht, përkthyer nga Dr. Robert Elsie

Llazar Gusho Pogradec (1899-1988)&Lasgush Poradeci (1899-1988)

**Poradeci**

Perëndim i vagëlluar mi Liqerin pa kufir
Po përhapet dal-nga-dale një pluhúrë si një hije.
Nëpër Mal e nër Lëndina shkrumb' i natës që po bije,
Duke sbritur që nga qjelli përmi fshat po bëhet fir...

E kudó krahin' e gjërë më s'po qit as pipëlim:
Në katund kërcet një portë...në Liqer heshtë një lopatë...
Një shqiponjë-e arratisur fluturon në Mal-të-Thatë...
Futet zemra djaloshare mun në fund të shpirtit t'im.

Tërë fisi, tërë jeta, ra... u dergj... e zuri gjumi...
Zotëroj më katër anë errësira...
Po tashi:
Dyke nisur udhëtimin mes-për-mes nër Shqipëri,
Drini plak e i përrallshëm po mburon prej Shëndaumi...

**Kush ta fali bukurinë**

Kush ta fali bukurine
Qe t'e me trerosh te zine! Kur te pashe per te vluar,
Pellumbeshe pende-shkruar,
Bubu!plumb ne kraharuar,
Plumb qe vret dyke gjemuar!

Mbledhur shoqet me nje qoshe,
Dic, m'ju flisje,dic m'ju thoshe,
Gushe-e-llere-e-gji-bardhoshe.

Pa me syckezat e tua,
Sy-larme!c'me fole mua.

Leshrave t'ju binte hija,
Yll i ndezur me shkendija,
Ndezur mun ne mes ne balle,
Te me vesh ne dhe te gjalle.

**Zemra**

Bëj e ri mendohem,
Të mos t'afërohem,
Bën e ri mendohesh
Të mos m'afërohesh.

Dhe ri bëj e bëjnë
Mos të shkoj andejnë,
Dhe ri e bën bejnë
Mos të shkosh këtejnë.

Ha! tek bëj kështuzë,
Hop! të shoh këtuzë!
Ha! tek bën ashtuzë,
Hop! buzë-për-buzë.

Pa me puth një herë,
Pa të puth dy herë,
Pa më puth tri herë,
Të puth tridhjet herë,

Uf! moj zemrë-e mjerë...

Zemër-lule-e-verë,
Gas-e-vrer-përherë,
Zemër-kopsht-me-erë,
Zemëra-skëtere.

**Shpirtit**

Te lus,o Lajmes i qielluar
O frym e Zotit,Vete Zot!
Me hirin t'end te pashteruar
Qe ka mburim perjetesie,
Hirplot,O Shpirt,ne gaze Ti-je
Dhe ner mjerime je hirplot!

Ti botes s'one-i prure lajmin
E nj'enderimi te pafaj:
Per mallin t'end me te pastajmin
Ti kuvendon qe permbi bote,
Dhe ne gezim i bije lote,
i bije gas ne zi te saj.

Kur del mi male yll'i dites
E shuhet nata prapa ti,
Ti me veshtrimin vetetites
Ckelqen ne fund te zemres s'ime
Dh'i ben prej kenges se nje grime
Nje te perjetshme-harmoni.

E kur pat humbur jet'e dherit,
Kur syr'i lodhur m'u pergjum,
Ne shkendijim te kalinderit
M'i cfaq ylberin e nje rruaze...
Fatlum,O Shpirt ti je per gaze
Dhe ner mjerime je fatlum!

Sot hapa syte qe-me-nate
E po kendoj si kurrekush:
Drejt lartesires se pamate
Ah,meshiro te ngjite-i cmuar
Prej Gjirit t'im te perveluar
Fjalim'i mallit t'im mjerush.

*Poradec,VI 1921*

# PETRO MARKO:
# JETA DHE VEPRA-(1913 - 1989)

Petro Marko lindi në fshatin Dhërmi të Himarës në vitin 1913 dhe vdiq në vitin 1989, ishte shkrimtar shqiptar.
U shkollua në Vlorë. Pak kohë studioi në Athinë. Që kur ishte nxënës i shkollës tregtare në Vlorë (të cilën e kreu në vitin 1932) filloi të shkruajë poezi dhe proza të shkurtra.
Petro Marko ka një biografi nga më të pasurat dhe më të bujshmet në letërsinë shqiptare. Deri në vitin 1936 ai punoi në Tiranë si gazetar dhe po atë vit, në moshën 23 vjeçare u nis vullnetar në Luftën e Spanjës, si luftëtar në brigadat internacionale. Pas Luftës së Spanjës, gjatë kthimit për në Shqipëri, ai do të ndeshet dhe do të marrë pjesë në shumë beteja antifashiste nëpër Evropë. Pas kthimit në Shqipëri në vitin 1940 do të burgoset nga italianët, që aso kohe e kishin pushtuar Shqipërinë dhe do të përfundojë në kampin e ishullit Ustika afër Palermos.
Në përfundim të Luftës Antifashiste në vitin '44, Petro Marko do të marrë pjesë në rradhët e partizanëve italianë, duke i rënë kryq e tërthor Italisë, si luftëtar dhe si komandant me përvojë luftarake. Kur kthehet në Shqipërinë e çliruar, ftohet që të qëndrojë në krye të gazetës "Bashkimi" në Tiranë, por shpejt do të përjetojë disa nga vitet më të rënda nëpër burgjet e shtetit shqiptar komunist, për të cilin Petro Markoja kishte luftuar nëpër Evropë dhe Shqipëri më se 10 vjet rrjesht. Kjo për të vetmin shkak se nuk mund të pajtohej që në ditët e para të pushtetit me fillimin e diktaturës, e sidomos kur provoi t'i rezistojë diktatit që i vinte Shqipërisë aso kohe nga jashtë kryesisht nga Beogradi.
Në kulturën dhe letërsinë kombëtare Petro Marko është personalitet i përmasave të mëdha me shpirt e mendje të paluhatur para çdo stuhie. Ata që e kanë njohur nga afër Petro Markon e kanë ndjerë se brenda tij rrezatonte një besim madhor ndaj njeriut dhe mirësisë. Vetëm një lartësi shpirti e tillë mund ta përballonte ndeshjen sy më sy me vdekjen, që ai e përjetoi aq shumë herë gjatë jetës së tij. Dhe sa herë ngrihej në këmbë ai do ta niste nga e para luftën ndaj së keqes po me atë forcë besimi, po me atë rrezatim mirësie.
Të tillë e ndjen lexuesi Petron në romanet "Hasta la vista" dhe "Qyteti i fundit", ku rruga e tij jetësore e asimiluar artistikisht, është aq e pranishme. Në vitet '70 ai do të shkruajë romanin "Një emër në katër rrugë", ndërsa periudhën e vështirë të jetës së tij në ishullin e Ustikës do ta përjetësojë në romanin e tij të rëndë-

sishëm "Nata e Ustikës". Paraqitja e shkrimtarit Petro Marko me dy romanet e tij të parë "Hasta la vista" dhe "Qyteti i fundit" në vitet '60 është një kthesë e vërtetë në historikun e shkurtër të romanit shqiptar. Dhe nuk është fjala për rrumbullakësimin e një përvoje krijuese, por përkundërazi për ndërprerje dhe dalje nga një përvojë e shartuar jonatyrshëm në rrjedhat e letrare shqiptare, ishte një synim që rrëfimi romanor, pjesërisht në vitet '40, '50, do të çlirohej dhe të hapej si vizion, univers krijues dhe si spektër tematik.
Krahas kësaj prirjeje të brendëshme që kanë të dy romanet e përmendur përballë veprave të të njëjtit zhanër të deriatëhershëm, këto vepra qëndronin superiore dhe si artikulim artistik. Dhe pikërisht për natyrën e risive, për natyrën që pretendon ndryshime të vërteta të vlerave letrare. të gjitha veprat e Petro Markos u pëlqyen dhe u kërkuan nga lexuesi.
Faqet më të fuqishme të prozës së Petro Markos reflektojnë triunfin e dashurisë dhe të humanizmit njerëzor. Pas tërë atij ferri nëpër të cilin kalon njeriu në rrëfimin e Petro Markos, ai arrin të mbetet i pamposhtur nga mizoritë e botës. Këtë bërthamë të brendëshme e rrezatojnë personazhet nga romanet e tij, këtë shkëlqim biblik reflekton Petro Marko njeri dhe Petro Marko shkrimtar në tërë veprat e tij.
Nuk ka shembull në letërsinë shqiptare, ku të jetë gërshetuar dhe njehsuar aq shumë mes vetes njeriu dhe krijuesi - Petro Marko njeri dhe Petro Marko shkrimtar. Me romanet e tij Petro Marko hyri në personalitetet më të shquara të kulturës shqiptare që sollën risi të vërteta në traditën letrare shqiptare. Tek vepra e tij rrezaton bindja dhe besimi i lindur për dashurinë dhe humanizmin njerëzor, ndonëse sa rrojti ishte ndër personalitetet më të persekutuara dhe më të mundu-ara. Presidenti i Shqipërisë, Alfred Moisiu, në vitin 2003 dekoroi Petro Markon me Urdhrin "Nderi i Kombit".

**Tituj të veprave**

* Hasta la vista (1958) [1]
* Qyteti i fundit (1960) [1]
* Një emër në katër rrugë
* "Ara në mal" - roman [1][2]
* Nata e Ustikës (1989) [1]
* Shpella e piratëve- roman [1][3]
* Vepra autobiografike
* Intervistë me vetvehten
* Retë dhe gurët

* "Horizont" - roman [4]
* Fantazma dhe planeti 3+4
* Çuka e shtegtarit
* Një natë dhe dy agime
* "Stina e armëve" - roman [5]
* "Halimi" - roman [6]
* "Tregime" - tregime [7]
* "Gazetari, mbreti e uria" - - roman [8]

**Dekorata**

* Urdhri "Nderi i Kombit" në vitin 2003

**Pagëzime institucionesh**

**Burimi i të dhënave**


# Gjovalin Shkurtaj dhe Enver Hysa : Gjuha Shqipe për të huajt dhe shqiptarët jashtë atdheut
# ^ PETRO MARKO, "Ara në mal", Redaksia e botimeve "RILINDJA", Biblioteka Shkrimtarë Shqiptarë, Prishtinë 1972.
# ^ PETRO MARKO, "Shpella e piratëve", Redaksia e botimeve "RILINDJA", Biblioteka Shkrimtarë Shqiptarë, Prishtinë 1972.
# ^ PETRO MARKO, "Horizont", Redaksia e botimeve "RILINDJA", Biblioteka Shkrimtarë Shqiptarë, Prishtinë 1972.
# ^ PETRO MARKO, "Stina e armëve", Redaksia e botimeve "RILINDJA", Biblioteka Shkrimtarë Shqiptarë, Prishtinë 1972.
# ^ PETRO MARKO, "Halimi", Redaksia e botimeve "RILINDJA", Biblioteka Shkrimtarë Shqiptarë, Prishtinë 1972.
# ^ PETRO MARKO, "Tregime", Redaksia e botimeve "RILINDJA", Biblioteka Shkrimtarë Shqiptarë, Prishtinë 1972.
# ^ PETRO MARKO, "Gazetari, mbreti e uria", Redaksia e botimeve "RILINDJA", Biblioteka Shkrimtarë Shqiptarë, Prishtinë 1972.


Romanet "Hasta la vista", "Një emër në katër rrugë" dhe "Nata e Ustikës", janë romanet më autobiografikë në letërsinë tonë. Pas personazhit kryesor të secilit roman (Gori, Gjikë Bua, Andrea) lexuesi fare lehtë do ta identifikojë vetë autorin. Sidomos lexuesi që e ka parasysh dhe veprën-ditar "Intervistë me vetveten",

ku rrëfehet jeta apo biografia, që është nga më të bujshmet e shkrimtarëve shqiptarë.

Në romanin "Nata e Ustikës" Petro Markoja rrëfen një frag-ment nga betejat, burgjet, dramat dhe dashuritë e tij nëpër Evropë giatë viteve '30 dhe '40 të shekullit XX - pra para dhe pas Luftës së Dytë Botërore.

Në vitin 1940 Petro Markoja u kthye nga lufta e Spanjës. Një vit më vonë u arrestua prej pushtuesve italianë dhe u internua së bashku me gjashtëqind të burgosur të tjerë nga vendet ballkanike në ishullin e Ustikës (në veri të Sicilisë). Në burgun e Ustikës, një ishull famëkeq në afërsi të Palermos, në mesin e mijëra të burgosurve, edhe grupi i shqiptarëve do të qëndrojë deri në kapitullimin e fashizmit. Prej këtej e merr subjektin e tij romani prej 380 faqesh "Nata e Ustikës".

Rrëfimi në këtë roman karakteristik për stilin e Petro Markos (dinamik, i drejtpërdrejtë), arrin ta fusë dhe ta ambientojë lexuesin në botën e kampit që në 20 faqet e para të veprës. Rrëfimi ndjek dy linja narrative: atë të terrorit të ushtruar ndaj të burgosurve, përkatësisht organizimin, vetëorganizimin e brendshëm të të burgosurve për t'i qëndruar e rezistuar dhunës, dhe linja intime, ajo e dashurisë ndërmjet Andreas dhe sllaves së burgosur Sonjës.

Petro Markoja, siç e përmendëm dhe në romanet e tjera, i dha një vend të dukshëm ndjenjës së dashurisë, si për të treguar apo për të reaguar ndaj shpërfytyrimit që i bëhej personazhit të letërsisë skematike zyrtare të kohës.

Pa këtë ndjenjë, duket se nënvizon në të gjithë krijimtarinë e tij, nieriu as nuk mund të jetë njeri dhe aq më tepër të mbijetëojë në realitetin më të egër dhe pa asnjë dritë shprese.

Me personazhin femër Petro Marko theu disa tabu të forta të kohës, jo vetëm se femra përgjithësisht ishte e huaj, jo vetëm se dashuria jepet si ndjenjë aq universale sa mund të lidhë dy njerëz të kombësive të ndryshme, por edhe për faktin se femra zuri një vend të merituar, qoftë dhe kur ishte prostitutë. Shkrimtari është në anën e saj dhe e mbron e i adhuron guximin, por dhe ferminitetin, ide këto tepër të guximshme për letërsinë shqiptare në përgjithësi.

Ngjarjen në roman e rrëfen në vetën e parë vetë kryepersonazhi Andrea, ai ruan veçantitë narrative të njohura të Petro Markos: dinamik në zhvillim me shpërthime të fuqishme herë pas here. Shtrati fabulativ e ruan boshtin unik edhe përpos prirjes për ndërhyrje e digresione, që jo domosdoshmërisht derdhen në atë shtrat.

Edhe në këtë roman kemi një vështrim realist ndaj personazheve, ata shfaqen me të gjitha virtytet, veset dhe dobësitë njerëzore, ndërsa simpatia e autorit bie mbi personazhin me ide revolucionare, por kjo në kuptimin e ideve të përparuara të kohës, të cilat duhej të përfshinin dhe shoqërinë shqiptare.

Është romani i parë i autorit dhe më i rëndësishmi për kohën, kur e shkroi, si në rrafshin artistik ashtu dhe në atë tematik. Rëndësia e tij qëndron veçanërisht, se lajmëroi kthesën në rrjedhat historike të romanit shqiptar. Romani sjell rrëfimin e luftës në Spanjë, ku kryesisht veprojnë personazhe nga mesi i vullnetarëve shqiptarë dhe ndërkombëtarë. Në të rrëfehen betejat e shumta gjatë viteve të kaluara në front, të cilat përshkruhen me një gjuhë të gjallë dhe të papërsëritur. Krahas ngjarjeve për rrjedhat e luftës, rrëfehet dhe linja e dashurisë ndërmjet luftëtarit shqiptar Gori dhe infermieres spanjolle Anita. Ngjarja, pra, në romanin "Hasta la vista" rrjedh në dy binarë: rrëfimi për luftën dhe rrëfimi për dashurinë. Në rrëfimin e parë, shkrimtari e kuadron luftën mes republikanëve që u vijnë në ndihmë vullnetarë nga mbarë bota dhe, monarkistëve të ndihmuar nga fuqitë fashiste evropiane. Në rrethin e të parëve janë dhe vullnetarët shqiptarë që së bashku me të tjerët luftonin fashizmin, që, gjatë luftës në Spanjë (gjysma e dytë e viteve '30) ishte forcuar dhe paralajmëronte Luftën e Dytë Botërore.
Anë e fuqishme e rrëfimit për luftën është ndërtimi i personazheve, shpalimi i karaktereve, i psikologjisë dhe i filozofisë së tyre. Numri më i madh i personazheve është nga radhët e vullnetarëve shqiptarë, në mesin e të cilëve ishin personalitete të shquara të kohës si Skënder Luarasi, Asim Vokshi, Mehmet Shehu, Xhemal Kada, vetë Petro Marko etj. Këta dhe personazhet e sajuara përmes imagjinatës, autori do t'i sprovojë në rrethanat e luftës. Dhe një sprovë do të jetë e rreptë: të ballafaquar shpesh sy më sy me vdekjen, ata hapen plotësisht para të tjerëve, pa mundur të fshehin asgjë. Dhe pikërisht në këtë faqe të artit të vet tregimtar, Petro Marko do ta bëjë shmangien e parë nga shablloni i doktrinës zyrtare: edhe pse grupi i vullnetarëve të luftës mendohej të ishte pjesë e më të zgjedhurve të mjedisit dhe të kohës shqiptare, të vënë përballë rrezikut të vdekjes, jo të gjithë do ta përballojnë atë njësoj. Në mesin e tyre, prandaj, do të vërehet ndonjë luhatje që, nën presionin e frikës, do të manifestohet si ikje, si fshehje, si dezertim. Pra, Petro Markoja, edhe brenda rrethit të personazheve të zgjedhura për kauzën pozitive mbarënjerëzore, do të dallojë dobësi, cene dhe anë të shëmtuara mes tyre.
Në linjën e dytë, në rrëfimin e dashurisë mes Gorit dhe Anitës, autori arrin efekte nga më të shënuarat në artikulimin artistik. Dashuria mes tyre, në këtë rast, është vendosur në një kontekst ngjarjesh të veçanta, të jashtëzakonshme. Lufta jepet e pranishme kudo e në çdo çast, si shpërthim gjylesh topi apo granate, aty rrotull e nëpër këmbë, e parashikueshme dhe e paparashikueshme njëherazi, është pikërisht ajo që përcakton rrjedhën e ngjarjeve të ditës, të çastit. Në kuadër të kësaj vetëdijeje dhe nënvetëdijeje lindja e dashurisë mes Gorit luftëtar dhe Anitës infermiere, do të ketë një tjetër shije, tjetër intensitet dhe forcë emocionale Anita,

gjimnazistja e bukur spanjolle, në rolin e infermieres, në një kamp të improvizuar që vlon nga rrëmuja e luftës dhe lodhja për t'u ndihmuar të plagosurve nga fronti, befasisht do të ndeshë shikimin e një të plagosuri të ri. Ky luftëtar rreth të njëzetave, kaçurrel e me një bukuri apolonike, prej nga të ketë ardhur vallë për të luftuar, për të vdekur në Spanjë, për Spanjën? Kështu e përjeton Anita takimin e parë me ata sy, duke e përfytyruar Gorin, si një krijesë jashtëtokësore, mitologjike. Dashuria midis tyre, e ngjizur dhe e ndezur në këto rrethana do të jetë po ashtu, e përmasave të jashtëzakonshme. Edhe kjo ishte e veçanta që sillte Petro Marko në temën e dashurisë në romanin shqiptar të asaj kohe.

**Intervistë me Vetvehten**

Po më shumë se në çdo vepër filozofia e të jetuarit të P.Markos ndjehet veçanërisht në librin monumental "Intervistë me vetveten", lënë dorëshkrim dhe botuar 10 vjet pas vdekjes së autorit. Në këtë vepër rrugën e tij jetësore, jetëshkrimin e tij Petro Marko i lë si dëshmi të drejtpërdrejta, pa u distancuar përmes personazheve letrarë, siç vepron në shumicën e romaneve. Rrëfimi është i rreptë dhe total, ai ngrihet në shkallë të një metafore për rrugën e Shqipërisë gjatë 60 vjetëve, në metaforë të luftës së pandërprerë të njeriut mes së mirës dhe së keqes. Luftëtar dhe kryeluftëtar në Spanjë, në Francë dhe Itali, kryengritës burgjesh nëpër Evropë dhe në Mesdhe, P.Marko marshon fuqishëm drejt atdheut të vet, i cili ishte dhe ai i pushtuar nga fashizmi. Autori shfaqet gjatë rrëfimit të historisë së tij në "Intervistë me vetveten" si një kriiesë mitologie e lindur ta mbajë shpatën ngritur dhe të gatshme për të goditur të keqen kudo qoftë ajo, i bindur se ashtu e pastronte dhe qiellin e tokës së vendlindjes. Me këtë besim madhor Petro Marko pas vitesh e betejash të pandërprera nëpër Evropë, më 1944 do të kthehet në Shqipëri.

Në moshën 30 vjeçare, por me aq bëma mbi shpinë, sa në jetën e një njeriu të zakonshëm nuk mund të ngarkohen as për një shekull, P.Marko sa qe gjallë, do të përjetojë në atdhe zhgënjimin dhe dhembjen më të thekshme. Ditët e para në Tiranë, pasi e emërojnë përgjegjës shtypi, i caktojnë shtëpinë ku do të jetonte. Vonë në mbrëmje, që natën e parë, ai do jetë dëshmitar i një takimi trishtues me famlijen,pronarin e vilës: "Shoku Petro na kanë dhënë urdhër t'jua lëshojmë shtëpinë me krejt çka ka në të, ku do të vendosemi dhe a mund të marrim me vete ndonjë gjë personale", e pret zonja e shtëpisë duke u dridhur.

Petroja trishtohet, lë shtëpinë dhe kërkon sqarim nga shokët - mos është ndonjë gabim apo keqkuptim?

Kështu e fillon rrëfimin e vet P.Marko në veprën voluminoze "Intervistë me vet-

veten", që është një nga dëshmitë më rrënqethëse për atë që do të vinte dhe do ta mbërthente Shqipërinë gjatë diktaturës Komuniste. Po ashtu do ta detyrojnë Petro Markon që të futet nën tutelën e gazetës "Borba" të Beogradit. Por ai nuk pranon: "Ne kemi më shumë traditë, jemi vazhduesit e gazetës "Bashkimi i Kombit" para lufte, le të mësojë "Borba" nga ne", dhe këtu do të zinte fill kalvari i ri i burgosjeve dhe i persekutimeve të një egërsie që nuk e kishte provuar më parë. Një bashkëluftëtar nga Italia pas afro 50 vjetësh, diku para vdekjes, do t'i thotë Petros "Shkruaje rrugën, historinë tënde se ajo vlen më shumë se 100 romane." Dhe vërtet, libri "Intervistë me vetveten" është historia për gjysmë shekulli e Shqipërisë, rrëfimi me fuqi rrezatimi i përmasave të një bibliotekë të tërë dokumentash. Përmes kësaj vepre njihet më mirë drama e kombit dhe e Shqipërisë dhe pas leximit të këtij libri duhet më shumë dhe më pastër atdheu e kombi.

**Qyteti i fundit**

Në këtë roman bëhet fjalë për fundin e ushtrisë pushtuese italiane në Shqipëri. Pas kapitullimit të fashizmit, në portin e Durrësit tubohen ushtarët e mbetur nga lufta dhe presin anijet nga Italia për t'u kthyer në vendin e tyre. Pikërisht gjatë ditëve të pritjes në këtë qytet të improvizuar buzë detit, shkrimtari Petro Marko do të zbulojë histori, drama, karaktere, psikologji të nxjerra nga njerëzit e qytetit të fundit. Përveç kësaj autori do të sjellë edhe rrëfimin për dashurinë e oficerit të ri shqiptar Lekës dhe prostitutës së bukur italiane Ana Maria Monte, viktimë po ashtu e luftës dhe e fashizmit.
Brenda 7 ditëve, aq sa qëndrojnë italianët e mbledhur në portin e Durrësit për t'u kthyer në Itali, shkrimtari në romanin "Qyteti i fundit" do të zbulojë dhe do të rrëfejë historitë dhe fatet e disave nga ushtria fashiste që para 4-5 viteve e kishte pushtuar Shqipërinë. Në këtë pleksje historish e fatesh, autori do të sajojë linjën e rrëfimit që ndjek hetimi për zbulimin e një krimineli lufte, të maskuar dhe të fshehur brenda turmës së "Qytetit".
Në krye të grupit që duhet ta organizojë dhe ta udhëheqë këtë zbulim është toger Leka. Pista që ndjek togeri në këtë drejtim, e ngjashme me labirintet e romaneve dedektive, do të ecë dhe përmes prostitutës italiane - Ana Maria Monti. Dhe do të lindë dashuria mes tyre, që është shumëfish më "mëkatare" se ajo mes Gorit dhe Anitës. Leka është toger i Sigurimit Shtetëror të Shqipërisë së sapodalë nga lufta, që la pas shkatërrime dhe krime, ndërsa italiania Ana është e palës që i kreu ato krime, e palës së cilës i shërbente.
Kështu shkrimtari, duke ndjekur këtë linjë do të ecë nëpër një teh të mprehtë: do

ta lejojë togerin e Sigurimit t'i nënshtrohet zërit të brendshëm dhe të dashurohet me italianen e bukur, apo do të nxjerrë para tij fuqinë e përgjegjësisë dhe të mëkatit ndaj "mollës së ndaluar"? Romani "Qyteti i fundit", në këtë drejtim, sjell mjeshtërinë e të rrëfyerit të Petro Markos, që, i futur vetë mes dy zjarreve, arrin të manovrojë dhe t'u krijojë hapësirë artikulimi të dy krahëve, duke realizuar portrete komplekse, në radhë të parë si ai i toger Lekës. Gjithsesi ai si shkrimtar, pati i pari kurajo krijuese që të prekë sfera delikate, të rrezikshme të realitetit shqiptar të kohës, pasojat e të cilave i ndjeu gjithë jetën.

**Një emër në katër rrugë**

Romani i Petro Markos me titull "Një emër në katër rrugë" në faqen e fundit mban datën e vitit 1972. Ai mbeti dorëshkrim, nuk u lejua botimi i tij edhe pse duket të jetë më pretenduesi në veprën letrare të shkrimtarit. Ky roman u botua vetëm pas 29 vjetësh, më 2001. Pas leximit të romanit sikur bëhet më i qartë fati i tij. Në të autori rrëfen botën shqiptare të viteve '30 dhe pjesën e parë të '40-ve përmes katër perspektivave të mundshme, katër realiteteve dhe alternativave që barten përmes katër Gjikëve. Që të katërt kanë lindur në Dhrimadh, buzë detit jon, prej nga marrin udhët e botës dhe si jehonë jetësore kthehen rishtas te kjo vatër e gjallë. Katër Gjikët mëtojnë ta përthithin tërë realitetin shqiptar të kohës si dhe të nesërmen shqiptare.
Nëpërmjet tyre fokusohen katër mundësi fati dhe të fatalizmit shqiptar në prag të luftës çlirimtare, pra në prag të kthesës së madhe shqiptare.
Për të qenë i hapur deri në fund dhe për t'u dhënë shanse të barabarta katër perspektivave shqiptare, ndjehet hapur abstenimi i autorit. Në këtë roman ka një galeri të tërë personazhesh të vërteta, me identitet historik, dhe të sajuar, duke filluar që nga mbreti Zog, kryeministra dhe ministra, parlamentarë dhe intelektualë të shquar të kohës, përfaqësues turmash, revolucionarë komunistë etj.
Ja si duket shkurtimisht profilizimi i katër personazheve të realitetit shqiptar. Njëri Gjikë, Gjikë Nina nuk lëviz nga vendlindja që simbolikisht është në funksion të mburojës etnike të truallit, të Dhrimadhit. Gjikë Mërtiri, i dyti, student në Francë dhe gjykatës në Shqipëri, shfaqet si intelektual liberal i tipit evropian. I treti, Gjikë Argjiri del sinonim i së keqes dhe i shëmtimit, ndërsa i katërti, Gjikë Bua, që në këtë roman voluminoz, përveç personazh i zgjedhur i autorit është njëkohësisht dhe narratori formohet dhe kultivohet brenda botës dhe atmosferës së grupeve komuniste shqiptare të kohës. Si i tillë ai do të bëhet dhe një nga krerët e luftës antifashiste.
Gjikë Mërtiri gjykatës është figura artistikisht më e realizuar e romanit; i veçantë

dhe karakteristik është dhe qëndrimi i narratorit (autorit) ndaj tij. Ai kthehet në Shqipëri me bindjen dhe shpresën se do të mund ta ushtrojë detyrën e atij që ndan drejtësi, pa u lakuar dhe pa u thyer nga presionet dhe pesha e padrejtësisë. Ka iluzionin se para drejtësisë mund të nxirret cilido shkelës, qoftë ai dhe ministër. Kur do të bindet përfundimisht për pamundësinë e vet, kur do të bindet se nga salla e gjyqit del i pafajshëm ai që jep më shumë para dhe që ka mbështetjen e pushtetit, do të zhgënjehet rëndë. Pikërisht me këtë përcaktim të autorit ndaj këtij personazhi, lind një problem që nuk është i panjohur në praktikën narrative përgjithësisht.

Që Gjikë Mërtiri del më i artikuluar dhe më i fuqishëm, më mbresëlënës, edhe pa dashjen e autorit, nuk është rastësi. Nuk është vështirë të kapet simpatia e pashprehur, por e pranishme e autorit për të edhe pse deklarativisht autori ndjen nevojë të jashtme, ekstrakrijuese, që të distancohet nga pikëpamjet e këtij intelektuali liberal-perëndimor. Prandaj shtrohet pyetja: mos vallë shkrimtari ndjehej më pranë kësaj rruge dhe kësaj alternative shqiptare gjatë viteve '30?

Prandaj simpatia për Gjikë Mërtirin, qoftë dhe si realizim artistik e vë atë në pozita superiore përballë të tjerëve. Pikërisht për këto tipare dhe individualitet të formuar dhe të fuqishëm, fundi i tij, zgjedhja e rrugës për vetëvrasje vjen si një imponim i jashtëm dhe jo i natyrshëm.

Gjikë Argjiri është personazhi më i realizuar negativ i romanit. Është shprehje e koncentrimit të faqes më të shëmtuar të realitetit shqiptar të kohës. Me veti të kameleonit Gjikë Argjiri do t'i përshtatet çdo pushteti. Ai i nënshtrohet çdo eprori nga i cili varet, i gatshëm për çdo rast korrupsioni dhe, mizor deri në absurd ndaj të nënshtruarve. Është i të gjithëve dhe i çdo kohe. Petro Markoja me intuitën e intelektualit, e pati ndjerë se nga ky soj i qenies sonë nuk do ta marrë veten kollaj bota shqiptare.

Gjikë Bua që rrëfen dhe për rrugën e tij jetësore dhe për atë të të tjerëve, mëton të jetë zëri i autorit. Ai do të jetë bartës i ideve revolucionare, komuniste, në roman dhe rruga e tij mes katër të mundshmeve do të jetë zgjedhje e autorit dhe më e vërteta sipas kësaj perspektive. Gjikë Bua nuk vendoset në situata të mprehta, të paktën jo në atë shkallë siç ndodh me Gjikë Mërtirin, ku autori ka derdhur pjesën e vet më autentike apo atë më të ëndërruarën.

Karakteristikë e narracionit në këtë rrëfim romanor, është mbështetja në faktografinë, identitetin historik, të hapësirës dhe të njerëzve, është prirja për një rrëfim të dokumentuar.

Por ajo çka duket më e rëndësishme në lidhje me natyrën, me misionin dhe perspektivën e narratorit, është se Petro Markoja në këtë roman heq dorë nga narratori i gjithëdijshëm, karakteristikë për tërë epokën e romanit realist të shekullit

XIX, me jehonë dhe gjatë shekullit që lamë pas. Narratori kësaj here është njëri nga personazhet dhe ai do të rrëfejë nga perspektiva e atij që mund të dijë aq sa mund të dijë çdo njeri dëshmitar i drejtpërdrejtë apo i tërthortë. Megjithatë, autori, përmes zërit të vet, nuk mund të përmbahet plotësisht pa përzgjedhur apo pa gërshetuar mes personazhit dhe narratorit zërin e vet autorial.
Por nëse çdo personazh është personalitet i veçantë, kryepersonazhi është i pajisur dhe me boshtin plus. Duke qëndruar dhe vrojtuar nga një perspektivë superiore ai i sheh më qartë lëvizjet e njerëzve dhe të dukurive në hapësirën e fokusuar. Zakonisht ai qëndron më pranë filozofisë jetësore të vetë autorit.
Në fillim përmendëm shkurtimisht katër rrugët e Gjikëve: misionin e të parit nuk do ta marrë Gjikë Nina, simbol i rrënjës së lashtë dhe i mburojës jetike të truallit, as Gjikë Mërtiri që sjell diplomën e juristit dhe frymën e qytetërimit evropian të kohës, por Gjlkë Bua, shkollar i Vlorës dhe pjesëmarrës aktiv në grupet komuniste tiranase. Pikërisht ky, me dashjen e autorit, do të jetë më pranë zërit të tij. Romani kështu del me tezën se ideja revolucionare komuniste e mbjellë në fillim të shekullit në Evropë dhe që gjen truall dhe në tokën shqiptare, do të bartet përmes personazhit të Gjikë Buas. Dhe pikërisht me këtë përcaktim zë fill dhe ndodh mosmarrëveshja ose vetëmashtrimi mes Petro Markos shkrimtar dhe Petro Markos njeri. Ndërsa kryepersonazh i konvencioneve të kohës, pra i diktimeve nga jashtë do të bëhet Gjikë Bua, me Gjikë Mërtirin, shkrimtari Petro Marko do të shprehë vizionin e vet jetësor e filozofik si dhe pjesën më substanciale të shpirtit të vet.
Pavarësisht nga ky "disekuilibër" në sipërfaqe, narratori arrin të zhytet dhe të depërtojë në skutat më të errëta të personazheve dhe të ngjarjeve të kohës. Këto vlera, qoftë në shkallë të ideve apo të realizimeve artistike, bëjnë që romani "Një emër në katër rrugë" të jetë ndër më të realizuarit e veprës romanore të Petro Markos.

**Hasta la Vista (fragment)**

**TAKIMI I GORIT ME ANITËN:**

Aeroplani ra mbi ullinjtë. I digjeshin krahët. Të tjerët u larguan, se pothuaj gjithë vagonat u bënë shkrumb e hi. Një tërkuzë e gjatë vagonash ishin katandisur skelete hekuri në zjarr. Disa ishin të përmbysura dhe akoma lëshonin zjarr e tym.
Ata që duallën nga aeroplani, kërkuan të shpëtonin, po u zunë. Ishin tre hit-

ierianë të divizionit "Kondor" dhe një frankist. Garibaldinët i zunë, i lidhën dhe i shikonin me zemërim.
-E çmi mbani gjallë, -thirri dikush. - Hidhini n'atë zjarr që ndezën vetë! Brigantët!
Një tjetër u afrua dhe nxori revolen t'i vriste, po dora e tij u ndal nga Ramizi.
Këta janë robër lufte! Do të dërgohen te shokët e tyre! Mos i ngini! Po i ngau njeri...
Fjalën e Ramizit e preu Alvarezi.
- I çarmatosni mirë dhe i shpini në shtabin e brigadës, aty pas ullinjve. ju të tjerët ndihmoni shokët!...
- Ç'më rrini kështu sikur shikoni ndonjë Sfaqje!
- Plumbin qenve! Plumbin - u dëgjua përsëri nga mesi i ushtarëve.
- Dëgjoni thirri me zë të prerë komisari Alvarez - po s'ngau njeri, plumbin ka. Shpejt, sikush në kompaninë e tij...
Kishte nga ata kurreshtarë që deshën të shikonin ç'fytyrë kishin bishat që bombardonin ditë e natë Spanjën republikane. S'lanë shtëpi e fshat, stacion e qytet pa bërë shkrumb e hi. Mirë! Ata sipas ligjeve të luftës së tyre të padrejtë, mund t'i sulmonin trenat e luftës e t'i shkatërronin siç bënë tani! Po kush i lajmëroi? Kush e dërgoi lajmin se ky tren ishte i brigadës së 12-të? Eh, luftë o luftë!
- Mor po këta qënkan simpatikë! - tha njeri. -janë të rinj. Pa shikoi! Flokëverdhë, bukuroshë! Pa shiko frankistin! Një moreno, tërheqës për vajzat, që ç'ke me të...
- Derrat! - thirri një tjetër.
- Qënt e qënit! - ia priti një tjetër.
- Të katër robërit shikonin kryelartë. Bile ndezën dhe cigaren. Flisnin midis tyre... dhe siç dukej, atë që ato po bënin, e bënin për Fuhrerin që i kish verbuar dhe ndërsyer.. Kush e di! Pa tjetër do të vinin në vete ndonjë ditë, po të shpëtonin nga ky zjarr që ndezën ata me urdhërin e perëndisë së tyre.
Agimi, si nga hera, vazhdonte të derdhte dritën e argjendë nga lindja ku shtrihej deti Mesdhe. Pastaj një valë resh të kuqe u dalluan në horizontin e hapur! Eh, ç'agim! Sa keq për Gorin që s'e pa këtë agim! I kishin folur për agimet e kuqërreme të Spanjës së bukur. Po ja që s'pati fat ta shikonte këtë agim vjeshte. Ish i shtrirë, aty rrëzë një ulliri, i rrethuar nga shokët. Asimi nuk fliste. Prisnin doktorin, që mjekonte ata që ishin të plagosur më rëndë.
Kush e di sa shokë të rinj si Gori, që kapërcyen kufi e dete, për të ardhur gjer këtu, u vranë tani, pa ja shkrepur asnjëherë, pa shfryrë asnjë herë zemërimin dhe urrejtjen e tyre kundër fashizmit!
-Ka patur dhe më keq, - mendonte Asimi. - Ka patur shokë që u vranë pa shkelur

fare në tokën spanjolle. Bllokada e turpshme dhe barbare e kapitalit internacional me fashizmin si xhandar, kush e di sa e sa shokë ka vrarë në det e në stere...
Gori geli sytë! Herën e parë nuk mundi të përmblidhej e të kuptonte se ku ish. Po kur pa pranë fytyrat e dashura të Asimit e të Xhemalit, të Ramizit e të Dragushit, të Fatosit e të Arxhelit e të shumë garibaldinëve të tjerë, e kuptoi se po i linte përjetë. Mbylli prapë sytë dhe lotët i rodhën pa dashur.
Në këto çaste të mallëngjyera, Vjen xha Kola, i cili, sa dëgjoi plasjet e para, kish këcyer përjashta dhe kish marë frymë tutje kanalit. Ishte mbledhur kruspull në një guvë ulliri, kishte mbyllur sytë dhe qëndroi aty gjersa pushoi zjarri dhe rrëmuja. Kur ra agimi, atëherë u kujtua për armët dhe sidomos për çantën, ku mbante gjëra të vlefshme, siç thoshte ai, dhe nuk linte njeri t'ia prekte... Për këtë i vinte plasja dhe ish enduar shumë që s'mori të paktën çantën e vogël. "Po lëkura qënka më e dhëmbshur se floriri!" - kur shikonte lemerinë që ish bërë.
- Ka vdekur njeri nga tanët? - pyeti , kur pa shokët rreth Gorit.
- Po ti ç'u bëre? - pyeti Ramizi. - Nga bridhje! Ne kujtuam se... re dëshmor!
- Mortja nuk merr. shtoi Xhemali.
Ra buria! Të gjithë të mblidheshin në kompanitë e tyre.
Gori e dëgjoi. çeli sytë dhe bëri të ngrihej.
-Mos lëviz! - e porositi Ramizi, - ja tani vjen doktori. Dhe me të vërtetë erdhi doktori me infermierët. E zbuloi, i pa mirë kokën, trupin e këmbët! I lidhi kryet, krahun dhe tërë gjoksin dhe porositi infermierët ta shpinin n'ambulancën që u ngrit tej kanalit.
Komandanti i brigadës dhe komisari që erdhën aty, pyetën doktorin dhe ky u tha se s'ka rrezik - frakturë dhe tronditje.
-Shoku shqiptar! Kur të shërohesh të presim në brigadë, - i tha komisari, dhe e përkëdheli duke i lëmuar flokët. -ju garibaldinët e Shqipërisë, përshëndetuni me shokun se po nisemi.
Gorin e vunë mbi vig. Ai nuk i çelte sytë nga turpi se i ishin mbytur në lotë.
-Gori! - i tha Asimi. - Ne po ndahemi, se brigada niset. Erdhi treni. Të presim! - dhe e puthi. E puthi dhe u largua, se një nyje i u bë në fyt.
Të gjithë e përqafonin. Po Gori nuk i çilte sytë të shikonte shokët, vëllezërit për të cilët krenohej jo vetëm ai, po krenoheshin tërë shqiptarët antifashistë. S'kishte fuqi të thoshte një fjalë, vetëm një fjalë: "Luftoni dhe për mua!" Kur nuk i dëgjoi më, kur ndjeu se infermierët e kishin ngritur, çeli sytë dhe pa se po e shpinin në drejtim të kundërt nga ai i shokëve që duke u larguar, kthenin kokën pas dhe i tundnin dorën duke e përshëndetur.
…
Fishkëllima e trenit ngrinte peshë më tepër zemrat e ndezura të garibaldinëve,

që lanë shumë të vrarë dhe të plagosur. Po kënga gjëmoi.
Këtej autoambulancat mbartnin të plagosurit. Ata që ishin me plagë të rënda i shtruan aty pranë në një shtëpi fshatari, kurse Gorin e shtrinë në një shtrat të autoambulancës. Në shtratin tjetër ishte një shok italian që rrënkonte thellë. Pranë Gorit rrinte një infermiere e re, e cila i lëmonte ballin. Gori mbylli sytë dhe s'dinte ç'të mendonte. I vinte turp... Çahu dhè të futem! Si? I shtrirë dhe i lidhur në këmbë, kurse brigada shkoi në Aragonë! Çfat i keq! Po kjo vajzë! Sa e mirë! Sa e dashur!
Ajo i foli në një gjuhë që Gori s'mori vesh. Pastaj i foli me gjuhën e ëmbël spanjolle. Gori, që dinte mirë italishten, e kuptonte spanjishten.
Befas maqina u ndal! Si një britmë e vetme gjëmuan thirrjet e të plagosurve. Dyert përnjëherë u çelën dhe infermierët rrëmbyen vigjet me të plagosur dhe vrapuan nën ullinjtë. Aeroplanët fashistë fluturuan shumë ulët. Gjëmimi i tyre bënte të dridhej dhe dheu! Për pak çaste toka u drodh dhe aty pranë në Alkala de Çis shtëllunga tymi u ngritën përpjetë si uji i detit nga plasja e bombave të mëdha. Gori pa dritën e tokës spaniolle. Sa dritë ka qielli dhe deti i Spanjës! Kudo që të hidhje sytë shikoje pyje me portokalle! Pyje me ullinj! Dhe ja, aty pranë, deti ish i shqetësuar dhe era kafshonte valët duke zbardhur dhëmbët si një qen i egërsuar. Infermierja, që rrinte Gorit mbi kokë si një pulë që mbronte zogjtë e saj nga ndonjë skifter. Kristina, siç e quanin infermieren suedeze, e ruante të plagosurin nga aeroplanët.
- Janë shumë çnjerëzorë! Edhe autoambulancat i sulmojnë! Sa herë na kanë mitraluar!
Doktori që shoqëronte kollonën vizitoi edhe Gorin. E gjeti mirë, më të qetë.
- Jemi fqinjë! - i tha.
- Nga jini ju? - e pyeti Gori.
- Jam bullgar! Dr. Klimgev! Ti je shqiptar, apo jo?
- Po! jam shqiptar!
- Aty në spital, do të gjesh dhe një infermiere shqiptare. Është një shoqe e mirë.
Në rrugën e bukur, që përshkon bregun e detit Mesdhe, rrugë plot pemë dhe vreshta, plot vila dhe fshatra të bukura, tani përsëri nisën të lëviznin maqinat: kamionë me ushtarë e me mall, vetura, autobuzë, motoçikleta, biçikleta qerre - ç'lëvizje e madhe për në Castellon de la Plana! Maqina të mbuluara me giethe, me dega: si duken së largu! Si një kopësht lëvizës!
Shumë maqina ndalen dhe vizitojnë të plagosurit. Edhe Gorin e vizitojnë, i buzëqeshin, i urojnë shëndet. Dhe Gori u buzëqesh me zor, se ndjen dhembie të madhe në gjoks e në brinjët dhe në majë të kokës. Ah, kjo erë e bendeve e mbyti

fare! S'e duron dot! Sikur infermiera të mos ishte infermiere, po infermier, do të thërriste një herë e shumë herë: "Nënë! Moj nënë!", po kishte turp nga ata dy sy të kaltërt të shoqes suedeze që e shikonin me atë ëmbëlsi që e shikonte edhe qielli i Spanjës. Shtrëngonte dhëmbët dhe... ja para tij, pa dy sy, dy sy spanjollë, që kurrë s'do t'i harronte.

Një kolonel francez, burrë i shkuar nga mosha, me flokë të drejtë e t'ergjëntë, me mustaqe të shkurtëra si furcë e fortë, me dhëmbë të florinjtë, me beretën baske bojëhiri, u afrua dhe pyeti:

- Franse?
- Jo Shqiptar! - i tha infermiera -
- Shqiptar? Shqiptar?! Sans blague! (Fr.: Pa shaka: Vërtet) Sa mirë! Trim shqiptar, e? Si je, mon petit? (Fr.: biri im) Si je, mon petit? - dhe u afrua, i vuri dorën në ballë dhe i tha diçka frëngjisht. E puthi me dashuri. Vajza që e shoqëronte, e shikonte në thellësitë e syve, sikur kërkonte të kridhej brënda në sytë jeshil të Gorit, i cili ndjeu një diçka që s'e kish ndjerë kurrë gjer ahere. Koloneli e përshëndeti, kapi vajzën nga krahu dhe u largua, kurse e reia, duke e shikuar akoma, po me atë mënyrë të çuditëshme. U kthye i përkëdheli flokët, u ngritë duke e parë në sy si i hutuar, sikur deshi të thosh diçka... i hodhi një degë ulliri që mbante në dorë dhe u largua duke e hequr prej kolonelit dhe duke i thënë Gorit:
- Hasta la vista! (Sp.: mirupafshim)

Gori lëvizi pakëz, e shikoi më mirë, kur ajo largohej. Infermierja tha:

-Buena chiquita! Muy guapa! (Sp.: Vajzë e mirë! Shumë e bukur)

Gori s'foli gjersa e vunë prapë në autoambulancë. Maqina ecte në rrugën e asfaltuar drejt Murcias. Infermierja, me sjelljen e saj shumë të dashur, nuk ia hoqi degën e ullirit. Gori si i truar e kish pyetur:

- Mua më tha: "Hasta la vista?"
- Po! Të tha me zemër spanjolle "hasta la vista!" dhe të uroj ta rishikosh. Të fali dhe këtë degë ulliri.

…

Takimi i Gorit me Anitën është nga pjesët më të bukura të romanit, i cili është aq i ngarkuar me mundimet dhe dhimbjet njerëzore. Duket se dashuria bën magjira, ndihet nënteksti i kësaj ndjenje në tërë romanin. Vështrimi në thellësi të syve të ushtarit shqiptar me infermieren spanjolle nënvizon me forcë vetinë universale të kësaj ndjenje, që nuk pyet as për gjendje të vështirë, as për kohë dhe aq më tepër për kombësi të ndryshme. Dega e ullirit që Anita ia dhuroi Gorit është simbol i fitores, dhe i një dashurie të përjetshme. Me lidhjen e këtij çifti P.Marko solli në letërsinë shqiptare çiftet më simpatikë dhe më të guximshëm

të të dashuruarve. Dhe ideali i njëjtë që kanë këta dy të dashur jepet në planin intim njerëzor dhe aspak si një propagandë e letërsisë zyrtare të kohës.

**Nata e Ustikës (fragment)**

**PËR NË KAMPIN E USTIKËS:**

Më duket se motori e rralloi forcën, - më thoshte Iloja.
U ngritëm të tërë më këmbë. Shikonim të gjithë lart, nga bukaporta e mbyllur.
-Sa natë e gjatë! - tha mbase kot, siç fliste kot Taqi.
Me duar të varura e të rënduara rrinim si ata besimtarët fanatikë që shikojnë ndaj qiellit. Lart dëgjoheshin zëra. Lart kishte jetë. Lart kishte erë dhe horizont. Kishte të qeshura dhe shakara.
Sa ndenjëm ashtu, s'dihet. Vetëm kur Iloia tha: "Pse s'ulemi?", atëherë shikuam të gjithë nga ai dhe lëvizëm. Qeshnim. E pse të mos qeshnim? Ishim akoma gjallë. E kaluam Adriatikun. E kaluam vdekjen...
- Zoti e di se ku jemi!
- Unë them të shtrohemi e të hamë... Të hamë sa jemi këtu e sa i kemi këto ushqime... Më mirë t'i kemi në bark sesa...
Asnjë nuk e kundërshtoi këtë mendim. Mistoja çeli valixhen. Vuri përpara ushqimet. Cilido me mundime afallej, merrte ç'i pëlqente... Edhe unë mora bukë e kaçkavall. Më pëlqente shumë kaçkavalli. Është si ullinjtë. Po të hash bukë e ullinj, s'ngopesh së ngrëni. Ashtu edhe me kaçkavallin... Po ujë? Ku ka ujë? Ç'bëra që hëngra kaq shumë.
Dhe pasi u paqosëm mirë, sikur të mos na kishte ngjarë natën asgjë, secili nisi të tregonte ato që kishte menduar gjatë natës.
Mistoja tha: - Isha i sigurt qind për qind se do të mbyteshím... Vrisja mendjen... dhe gjithnjë mallkoja veten që nuk sulmuam qysh në korridorin e burgut. Ose do të ishim vrarë, ose do të kishim shpëtuar... po do të linim nam.
Iloja tha: - As për një çast nuk e mendova vdekjen.
- Kadriu - unë kam frikë nga deti. Mirë që nuk e shihja. Kam udhëtuar natën me vapor. S'ka tmerr më të madh.
Alqi - Mua më ishte ngulitur në tru se si do të vinte siluri, si do të fundoseshim... si do të shuhej drita e nuk do të shikonim më njeri-tietrin.
Pastaj Mahmuti - Unë e ndieja veten mirë se isha në mes dhe falenderoja ata që na lidhën. Se, duke qenë të lidhur, më dukej vetja dhjetë herë më guximtar.
Tahiri - Që kur më zunë, e mora parasysh vdekjen... Prandaj gjithë natën s'më ra ndër mend mortja...

Bexhetit, kur i erdhi radha të thoshte edhe ai se ç'kishte menduar gjatë natës, duke qeshur, foli: - ja, i thatë ju të gjitha.
Kurse Taqi e tha që në fillim: -Unë flija.
Të gjithë kishin kaluar nga biruca nr. 8 Kishin biseduar ca minuta. Pastaj ishin caktuar në kaushet dhe qelitë e ndryshme. Përves Ilos dhe Kadriut, që ishin komunistë, ne të tjerët ishim si gjithë të burgosurit. Tani që na lidhte një zinxhir, tani që rrugën e kishim të përbashkët, do të njiheshim më shumë. Nata që kaluam sikur na afroi. Morëm frymë nga njëri-tjetri; u përgatitëm të vdisnim bashkë. Tani duhej të jetonim bashkë.
Bukaporta u hap. Ne u ngritëm më këmbë, kthyem kokat lart e pamë qiellin plot dritë. Pamë shumë ushtarakë e marinarë që na dukeshin... Si dukeshin ashtu? Këmbë të mëdha e kokë të vogla... sikur ishin gati për të na shtypur... Pamë litarë dhe direkun... Po ç'thoshin? Qeshnin me ne që u dukeshim si miza?
Pritëm e pritëm. Heshtjen tonë e prishi Iloja:
- Këtu kushedi se ku jemi e kushedi ku do të na shpien... Lart kokën, si shqiptarë që jemi...
Vinçi me magjen e madhe në formë vagoni minierash u fut në bukaportë, u ul poshtë gjer në dyshemenë e hambarit tonë. Ne bëmë mënjanë. Zbritën me të shpejtë nga shkalla disa karabinierë.
Na urdhëruan të futeshim në atë magje. Ne ngurruam. Po ara na kërcënuan e na thanë se ashtu do të dilnim më kollaj. Me një mijë mundime u futëm, gati njëri mbi tjetrin. Ata lart vazhdonin të qeshnin.
Vinçi ngrihej. Ne tundeshim në erë. Iu afruam bukaportës.
Pastaj na kthyen nga bankina. E, kur ishim mbi bankinën, na lanë aty në erë.
Përposh nesh britma. Hodha sytë, e, ç'të shikoje! Mijëra njerëz me grusht na kërcënonin.
- Spie! Spie!
- (It.: Spiunë! Spiunë!)
- A morte le spie che hanno causato miliaia di morti.
- (It.: Vdekje spiunëve që kanë shkaktuar me mijëra të vdekur).
- Traditori! Spie di un cane!
- (It.: Tradhëtarë! Spiunë të qenit!)
Po kjo? Ç'është kjo pritje në tokën italiane? Ne vareshim në erë e lëkundeshim si kufoma e Hamidit...
Një fishkëllimë e gjatë bilbili... Turma sikur deshi të na hante. Po ja që ne ishim lart. Vareshim e tundeshim në ajër.
Pushoni! Pushoni... - Vala zemërake e turmës sikur ra në bunacë. - Pushoni! Këta shqiptarë të mallkuar, këta banditë, këta spiunë na morën në qafë... Morën

më qafë mijëra e mijëra bij të Italisë, se kapërcenin vijën e parë e i tregonin grekut pozitat tona... Pastaj na sulmonin nga shpina... - bërtiste me sa kishte në kokë një oficer aty mbi vapor.
Turma e ngriti më lart se ne, gjer në qiell, sharjen dhe mallkimin.
- Vdekje spiunëve! Vdekje banditëve!
U hutova. Nga fundi i detit, tani në qiell. Ç'kishin me ne? ç'kishte me ne ai oficer që lehte si i tërbuar?
- Ne nuk jemi banditë! - bërtiti me fuqi dhe me një italishte të bukur Mistoja. - Banditë janë ata që na zunë derën... që na vrasin, që na varin, që na arrestojnë.
Iloja, që ishte ngjitur fare me mua e ngriti zërin më lart:
- Ja ku janë banditët... ja ku janë kasapët e popullit italian! - dhe me të dyja duart e lidhura tregonte oficerin dhe karabinierët.
Ata poshtë, sikur do të na hanin me dhëmbë. Ne lart këndonim. I pari ia nisi Iloja:

Avanti, popolo,
alla riscossa
bandiera rossa
triomfera...

Lëshoje vinçin! Lëshoje shpejt! - urdhëronte oficeri me duar e këmbë...
Kënga ngrihej më lart se ne. Përhapej më tej vaporit nga shikonin të shastisur.
Turma kishte heshtur e na shikonte gjithashtu e shastisur.
Ne tundeshim në erë duke kënduar.

Ky fragment përshkruan udhëtimin e të burgosurve shqiptarë me anije, të cilët të hedhur atje si thasë me patate e të lidhur në pranga po i çojnë për në kampin e Ustikës. Nata është e gjatë dhe atë e bën më të gjatë gjendja tragjike e burrave të burgosur. Ajo është aq e gjatë sa ia kalon dhe vetë vdekjes, nënvizon shkrimtari. Nga ana tjetër në një mënyrë shumë të thjeshtë e të natyrshme si për t'iu kundërvënë fatalitetit, të burgosurit flasin për shijet e tyre në të ngrënë. Fundi i fragmentit është aq ngjethës kur shkrimtari mbi majën e anijes vendos të burgosurit shqiptarë, ndërsa poshtë turmën që nuk e kupton për se ka aq urrejtje për njerëz që janë po aq viktima nga xhelatët e luftës sa vetë ata vetë. Kënga me fjalët internacionaliste jepet pikërisht në këtë situatë që duket se pret zgjidhje.

**Një emër në katër rrugë**

**EPISODI I NISJES:**

"Rroftë jeta!" Ashtu më dukej sikur përsërisnin ditë e natë, e sidomos natën, kur oshëtima e tyre ishte më e fuqishme, dallgët e detit jon, që përplaseshin në bregun shkëmbor, të fshatit tim Dhrimadhe. Këtë refren të përhershëm të dallgëve të detit jon më dukej sikur shprehnin pa zë dhe fshatarët e mi, se lufta që bënin atë moto kishte: "Rroftë jeta!" . jeta mbi gurë, jeta në dallgët e detit, jeta kur ishte zor të jetoje, zor të dashuroje, zor të ëndërroje dhe zor të vdisje.
Ky refren i pashpallur me zë, me vaj apo me këngë, që pulsi i nxitjes për të jetuar me luftë të ashpër mbi gurë në furtunat që rrëmbenin dhe dheun e gërxheve.
Kaloje nga ndonjë monopat dhe shikoje ndonjë burrë që ngrinte ledhe për t'i mbushur pastaj me dhè dhe e pyesje:
- Ç'po bën aty? - Dhe ai të përgjigjej:
- Ja, luftoj!
Shihje ndonjë grua që bënte dru në pllaja të pjerrëta, gërxhore dhe të zhveshura, se dhitë nuk i linin kurrë xinat, cfakat dhe anticfakat të rriteshin, dhe e pyesje:
- Ç'po bën aty? - Dhe ajo të përgjigjej:
- Ja, luftoj!
Shikoje në prakun e dyerve të oborreve plaka të heshtura që tirrnin duke shikuar detin, detin që u kishte marrë burrin apo djalin, dhe i pyesje:
- Ç'po bëni aty! - Dhe ato të përgjigjeshin:
- Ja, luftojmë!
Shikoje burra, gra, të rinj, e të reja që çanin gurë, që rrëmihnin tokën, që mbillnin agrilidhe apo shartonin nerënxa, që shkundnin ullinj o që kërkonin mbi çatinë se cilën qeramidhe kishte rrëmbyer tramundana e natës, kurrë nuk të përgjigjeshin: "Ja punojmë", por: "Ja luftojmë!" - Lufta ka qëne jeta e tyre. Luftë me të huaj, luftë me urinë, me sëmundjet, me borxhet, me kurbetin, me xhandarin, me vdekjen. Dhe kjo luftë kishte si bajrak refrenin e pashpallur kurrë me zë:
"Rroftë jeta!"
Dhe me luftën e tyre ata mbijetuan! Dhe unë tani që shoh, mendoj e them: ‚Mbijetuan, se hodhën rrënjë në gurë dhe u ushqyen me gjakun e gurit..."
Këto mendime mua më kishin larguar nga bisedat e shtruara që bëheshin atë mbrëmje në shtëpinë e Mitro Balit, i cili rrinte në krye të vatrës duke pirë duhan pas duhani, nga ato cigare që i hidhnin njërën pas tjetrës gjitha ata burra që vinin darkë për darkë për ta ngushëlluar e për t'i lehtësuar dhembjen dhe gjëmën

e madhe që i erdhi nga miniera e Firminisë për vdekjen nga veremi i djalit të tij, Vangjelit. Aty pleqtë, që dinë shumë gjëra nga jeta, tregonin ngjarje të çuditshme nga bota e gjerë që kishin gjezdisur, aty rriheshin mendime mbi politikën dhe mbi fuqitë e mëdha që kanë fatin e njerëzimit në dorë... Hera-herës zinin në gojë dhe qeverinë e Tiranës, po emrin e mbretit nuk e zinin kurrë në gojë.
Pastaj, si kurdoherë, xha Foti fillonte me qyfyret e tij të hidhura dhe atmosfera ndryshonte fare, bëhej më e lehtë dhe dalëngadalë hiqte nga fytyra e Mitro Balit perden e zymtë të dëshpërimit, bënte të tjerët të mblidhnin këmbët dhe të pregatiteshin për të qeshur. Se, xha Foti, që kishte gjezdisur gjithë brigjet e globit si marinar nën shumë flamuj, sidomos nën flamurin e Shteteve të Bashkuara të Amerikës, dhe që kishte lundruar për dyzet vjet në detin e Karaibeve, kushedi se sa herë e kishte kënduar "Dekameronin" e Bokaçios dhe, pasi asnjëri nga fshatarët e mi nuk dinin se ç'ishte "Dekamereoni" dhe kush ishte ky Bokaçio, të gjitha aventurat, thoshte se i kishte bërë vetë ai, me disa shokë të tij detarë nga Spanja dhe Gjenova e Italisë.
Dhe, pasi kallëzoi një aventurë, të gjithë qeshën. Ky, xha Foti, tani ishte plak, po mbahej mirë me shëndet dhe me humor. Kishte tre vjet që ishte kthyer pa asnjë lek, po me humorin e hidhur të botës që kishte parë. Humori i tij ishte njëra nga pasuritë më të mëdha që mund të sillte një mërgimtar, se në luftën e ashpër dhe të hidhur të jetës së fshatit tonë, më shumë dëgjohej vajtimi se kënga, më shumë mbinte gjembi i urisë se sa blerimi i vjeljes së gëzimit.
Me habinë time dëgjova të merrte fjalën dhe Gjikë Mërtiri, i cili tha:
- [Hodha grepin nga qielli] dhe [nuk kapa as zogj, as re e as yje], [po kapa bishtin e botës së lutjeve] [drejtuar perëndisë nga ara që vanë]. [Dhe qesha siç do të qeshin të nesërmit për mua!].
Kur mbaroi Gjikë Mërtiri, hyri Kolë Dede. Ra heshtja. Ashtu ishte. Kur hynte njeri, heshtja binte për disa çaste, pastaj vazhdonin biseda. Kola ndenji afër derës. I hodhi një duhan Mitros. Dhe unë prita që Gjikë Mërtiri të vazhdonte. Ai tundi kokën dhe, duke shikuar Kolën, e pyeti se kur kishte dalë nga burgu.
- Më mirë të mos kisha dalë! - tha Kola.
- Mirë e ke! i tha duke qeshur Gjikë Argjiri. Gjikë Argjiri shtoi dhe disa fjalë që nuk i dëgjoi njeri. Kolën, pasi nuk kishte paguar borxhin te zoti Kosta, zoti Kosta e kishte hedhur në gjyq. Ishte dënuar me tre muaj burgim. Dhe sipas ligjit, zoti Kosta duhej t'i paguante pesë lekë Kolës për çdo ditë që të mbahej në burg. Po Kola në burg vetëm një lek prishte. Katër lekët e tjerë ia dërgonte familjes.
- Ku ta gjesh këtë që të jesh në burg dhe t'i dërgosh katër lekë në ditë familjes. Mua më ra bretku dhe nuk fitoj një lek në ditë! - shtoi me zë të lartë Gjikë Argjiri.

- Burgu është i rëndë! Pa shikoje se si është katandisur i gjori Kolë! - tha Gjikë Nina - Ku jemi mësuar ne me burgje! Po nuk na pa dielli përditë e po nuk u shtrimë në dyshemenë tonë, vdesim shpejt.
Pasi folën për burgjet dhe për ligjet, për fajdexhitë dhe për borxhet, prisnin të merrte fjalën Gjikë Mërtiri, se Gjikë Mërtiri ishte i vetmi njeri i ligjeve. Ai kishte mbaruar në Francë drejtësi dhe i dinte të gjitha. Ai e kuptoi nga shikimet që i hidhnin, prandaj lëshoi këtë shprehje, nga e cila unë nisa të mendoja ndryshe dhe të shkruaja këtë rrëfirn të vërtetë.
- Kohë të vështira për njeriun e ndershëm ! tha Gjikë Mërtiri.
Kur i tha këto Gjikë Mërtiri, unë e shikova në sy. Ai, me atë fytyrë të bardhë dhe me ato syze pa rrathë, shikonte Kolën. Dhe Kola pinte duhan sikur të ishte në burg.
- Sipas teje, o Gjikë Mërtiri, që ke marrë diplomë drejtesie në Francë, kurse shumica jonë ka fituar veremin nga minierat e Santetienit dhe të Firminës - dhe i hodhi një shikim Mitros - kush është i ndershëm dhe kush pa nder? - e pyeti duke mbledhur këmbët dhe duke u kapardisur Gjikë Argjiri.
Aty për aty unë u hodha një shikim të shpejtë Gjikëve që folën dhe, pasi edhe mua më quajnë Gjikë, Gjikë Bua, qesha me vete. Më pëlqente që adashët të dalloheshin sipas thënies së zotit, gjyshit, se ne gjyshit i themi zot. Zoti ka si detyrë që pas tri ditëve të lindjes së mashkullit në familje të shkojë tek i porsalinduri dhe me një hanxhar apo shpatë të qëllojë tri herë në krye të djepit duke thënë: "T'u ndiftë emri, more bir!" Unë gëzohesha kur dalloheshin Gjikët, se në fshatin tonë Gjikët ishin të paktë dhe nuk kishin ditë shenjtori për mesha dhe të kremte, prandaj priftërinjve nuk u pëlqente që djemtë të pagëzoheshin me emrin që s'kanë shenjtor. Shtatë ishim gjithsej, duke përfshirë dhe Gjikë Bixhilin që kishte vdekur në Rusi, që po përmendej se gjithë paratë që kishte fituar atje gjithë jetën e tij i kishte dërguar në fshat për të ngritur shkollën ku mësova dhe unë. Fytyrën e tij e shihja përditë katër vjet me radhë, se në çdo klasë ishte varur dhe një fotografi e tij e zmadhuar.
Vura re se aty, atë mbrëmje, ishim katër Gjikë. Dy të tjerë, kushedi se nga ishin. Po, të them të drejtën, ata të dy nuk para përziheshin me asnjeri. Dhe siç ish e varfër jeta e tyre, edhe qenia e tyre në fshat nuk sillte ndonjë notë. Sikur të mos ishin fare. Prandaj dhe unë nuk i përmend. Do të merrem me këta të tre që janë këtu dhe patjetër dhe me rrugën e jetës sime për të rrëfyer ngjarjet ashtu siç rrodhën.
Thonë se emri lot një farë roli në karakterin dhe ndërgjegjen e njeriut, po këto unë nuk i besoj. Se ka njerëz me emër të mirë dhe vetë janë të ligj. Ashtu dhe ne të katër Gjikët, me të vërtetë një emër kemi, nga një fshat jemi, po ai diell na

ka ngrohur, sytë tanë po atë det kanë parë dhe mushkëritë tona po atë erë kanë marrë, po, siç do ta shihni edhe ju, secili nga ne mori rrugë të ndryshme, dhe me rrugë të ndryshme fituam kafshatën e gojës...

Është kapitulli i parë nga romani voluminoz "Një emër në katër rrugë". Bën fjalë dhe përshkruan vendlindjen e katër Gjikëve, katër personazheve kryesorë të romanit - Dhrimadhin buzë detit jon. Duke përshkruar jetën e rëndë , -si luftë për ekzistencë, autori, që në faqet e para të romanit, mëton të paralajmërojë katër rrugët e ndryshme të personazheve që do të jenë përcaktime në përputhje me karakterin dhe botëkuptimin, filozofinë e tyre të veçantë, të ndryshme nga njëri-tjetri.

Mesazhi i romanit është dhënë në formën e një parrulle Rroftë jeta! Që në krye Petro Marko shpall krejt filozofinë e tij të të jetuarit dhe të krijuarit. Lufta jepet në kuptimin e saj më të gjerë. Njeriu nuk lufton vetëm në luftë dhe me armë.

Më kryesore është si të mbijetosh në vështirësitë dhe dramat e jetës: Ja punojmë! Ja luftojmë! Thonë personazhet e tij.

*Posted by AGJENCIONI FLOART-PRESS at 7:47 MD*

# GUHA SHQIPE NUK KA DIALEKTE!?..

Gjuha e folur nga shqiptarët është gjuha e tyre origjinale shumë e vjetër, për të cilën disa thonë se është më e lashta në Evropë. Nuk ka ndonjë gjë të mistershme për shqipen. Por gjuhësia si shkencë i përket një date shumë të vonë; para ngulitjes së kësaj shkence të re, gjithë bisedat rreth gjuhëve kishin pak a shumë natyrën e hamendjeve. Kështu, librat informues të dorës së dytë, të shkruar disa herë nga amatorë të zgjuar por të painformuar dhe nga specialistë të papërditësuar, vijojnë të përsërisin rreth shqipes mendimet e vjetra të gabuara, ndaj të cilave lexuesi i arsimuar duhet të jetë i kujdesshëm.

Gjatë mjaft vjetëve gjuha shqipe është studiuar me themel dhe është klasifikuar përfundimisht nga studiues kompetentë. Shqipja është një gjuhë indogjermane. Kjo nuk do të thotë, siç kam dëgjuar një herë të thoshte një zonjë, se ajo është një përzierje e indishtes dhe e gjermanishtes. Emërtimi indogjerman ose indoevropian (kurse në shekullin e nëntëmbëdhjetë përdorej edhe arian) shënon një grup prej dhjetë gjuhësh të afërta, të cilët përfshijnë indishten e vjetër ose sanskritishten, iranishten, armenishten, sllavishten, baltishten ose leto-lituanishten dhe persishten e vjetër, shqipen, latinishten, greqishten, keltishten dhe gjermanikishten. Meqë do të dilte shumë e gjatë të bëhej një fjalë e vetme përmbledhëse për të përfshirë të gjitha këto dhjetë gjuhë në një njësi, studiuesit kanë marrë nga një emër në secilën anë të zinxhirit dhe kanë përdorur një emërtim të shkurtuar, i cili përmbledh duke i nënkuptuar tetë gjuhët që mbeten pa u përmendur.

Shqipja nuk ka dialekte të vërteta. Siç vë në dukje dr. Holger Pederseni, profesor në Universitetin e Kopenhagës, autoritet i njohur në filologjinë indoevropiane, "Shqipja është një gjuhë e vetme, po të përjashtojmë disa ndryshime të vogla dialektore"

Këto ndryshime janë kryesisht pesë. Në disa fjalë, aty ku Jugu ka "r" Veriu ka "n": vura dhe vuna; -ë në Jug bëhet a në Veri: zë dhe za; - në disa fjalë h e Jugut është f në veri: shoh dhe shof; - Jugu ka diçka të ngjashme me atë që latinistët e quajnë disimilim, ndërsa Veriu ka asimilim: këndoj dhe kënnoj (khs.lat. adfero dhe affero); - së fundi, ligjërimi verior e shkurton fundin e disa fjalëve dhe, për shembull, kam pa, në vend të trajtës së plotë jugore kam parë. Në një pjesë të një krahine (Labërisë) në Jug ata kanë i në vend të y (të dyja shqiptohen si në latinishten); si në vend të sy. Një krahinë në Jug (Zagoria) ka y në disa fjalë ku kudo gjetkë ka një i: shpyrt në vend të shpirt. Veç kësaj, në dy krahina të Veriut, përkatësisht në Mat e në Mirditë, i shpesh shqiptohen ai: kështu ata atje thonë maik,

ndërsa kudo gjetkë thonë mik. Së fundi, në krahinën jugore të Kurveleshit me qendër fshatin Bënçë, kanë një formë të vjetër kat, në vend të trajtës foljore ka, siç është në gjithë vendin. Këto janë dallimet kryesore të dialekteve. Por duhet shtuar se intonacioni nganjëherë ndryshon mjaft nga një krahinë në tjetrën.
Diçka që e habit njeriun joshqiptar është variacioni i trajtave që emrat e vendit shqip marrin në lajmet e botuara. Shpesh më pyesin se cila është forma e drejtë: Berat apo Berati, Tiranë apo Tirana. Bashkë me disa gjuhë të tjera si rumanishtja e suedishtja, gjuha shqipe e vendos nyjën në fund të fjalës. Kështu "plak" është trajta e pashquar dhe "plaku" trajta e shquar; mal e pashquar dhe mali e shquar; derë-dera; krye-kryet. Madje, edhe emrat e përveçëm në shqipen marrin nyjë, kështu kemi Leskovik dhe me nyjë Leskoviku. Berat dhe Berati, Tiranë dhe Tirana. Të dyja trajtat janë të drejta dhe përdoren në përputhje me rolin e tyre në fjali. Një ngatërresë jo e vogël është krijuar nga fakti se në hartat e Shqipërisë, të botuara në vende të ndryshme, nuk është ndjekur një sistem i qëndrueshëm për t'i dhënë emrat e vendeve të shquar apo të pashquar, kështu që disa emra jepen me nyjë dhe të tjerët pa nyjë, si të rastis. Një përjashtim të shkëlqyer përbën harta e Shqipërisë, e botuar më 1928 nga hartografi gjerman, dr. Herbert Luis, të cilin tashmë e kemi përmendur dhe që ka përgatitur të vetmen hartë shkencore të vendit. Në këtë hartë të gjithë emrat e vendeve janë dhënë rregullisht pa nyjë.
Për këdo gjuha amtare ka një tingëllim të ëmbël. Por, me sa duket, shqipja është tërheqëse edhe për të huajt. Sër Edvin Pirs, një anglez i madh i kohëve të vjetra, që ka jetuar dyzet vjet në Stamboll dhe ka vizituar çdo pjesë të Perandorisë Osmane të vjetër, shkruan për shqiptarët: "Ndër shqiptarët ndesh koka të bukura, që të kujtojnë ato të Greqisë klasike. Të gjithë flasin gjuhën shqipe, ndonëse me disa veçanti dialektore ndërmjet veriorëve dhe jugorëve. Në të dy trajtat, kjo është një gjuhë e këndshme në të dëgjuar".
Disa vjet më parë, pasi mbajta një ligjeratë shqip në qendrën YMCA të Xhejmstaunit, Nju-Jork, për dobi të shumë shqiptarëve që jetojnë në atë qytet, m'u afrua një zonjë amerikane, e cila kishte dëgjuar ligjëratën dhe më tha se nga të gjitha gjuhët e huaja që dëgjonte shpesh, e ndiente se shqipja dhe suedishtja ishin më të butat dhe më të pëlqyeshmet për veshin. Nga mënyra se si shkruhet shqipja, mund të krijohet një përshtypje tjetër, por kjo vjen nga drejtshkrimi i sotëm i ngatërruar, i cili duke u përpjekur të paraqisë çdo ngjyrim fonetik, shpesh u jep fjalëve një trajtë të ndërlikuar e të papëlqyer.(Faik Konica)

# ZOTAT E OLIMPIT NË GREQINË ANTIKE

Greqia si një vend me kulturë gjithëpërfshirëse jo padrejtësisht mban vendin e pare në arenën e mitologjisë së lashtë. Greqia nuk është vetëm një strehë monumentesh por djepi i përkundjes së dijes dhe burim i shumë progreseve të mëvonëshme. Të gjitha këto së bashku përbëjnë bërthamën e vetëdijesimit kolektiv të asaj kohe. Menjëherë pas shfaqjes së hynjive të para dhe betejës së tyre të mirënjohur me titanët dhe ciklopët, grekët e lashtë filluan t'u besonin e bindeshin urdhërave dhe dëshirave të zotave aktiv. Zotat ishin të ndarë në kategori, secili prej tyre kishte misionin e vet, jo të gjithë përfaqësonin të njëjtat gjëra. E vetmja e përbashkët midis tyre ishte të qenit ZOT. Selia qëndrore e 12 zotave të atëherëshëm ishte mali i Olimpit (i cili është dhe mali më i lartë i Greqisë). Në realitet grekët e lashtë nuk kishin ndonjë grup të veçantë 12 zotash, por ekzistonin zota të mëdhenj dhe të vegjël dhe shumë të tjerë që adhuroheshin lokalisht.

**Εστία (Vesta)**

Estia ishte hynjesha e zemrës dhe familjes. Estia ishte vajza e madhe dhe fëmija i parë i Kronut dhe Reas, prandaj u vendos dhe si udhëheqëse e të gjithë zotave. Mbështetësja e lumturisë familjare. Estia, Artemisi dhe Athinaja ishin hynjeshat e vetme mbi të cilat as Afërdita nuk ushtronte dot asnjë fuqi.

**Αφροδίτη (Venus)**

Afërdita kishte lindur nga "shkuma e detit", simbolizonte bukurinë e gruas, hynjeshë e dashurisë. Zota dhe djajë të gjithë ishin të mpleksur në rrjetet e saj erotike. Rasti më karakteristik ishte, dashuria e saj me Arin, dhe kapja në flagrancë nga bashkëshorti i saj Ifestios (vullkani) me zinxhira, nga të cilat i shpëtoi posidoni. Sigurisht që kjo gjë nuk e ndaloi të ndërpriste aktivitetet e saj seksuale jashtëmartesore, të cilat shpesh herë i shkaktonin episode të ngjashme. Karakteristikë e Afërditës ka qenë preferenca dhe dashuria që tregonte ndaj luleve, kryesisht ndaj dandofilës.

**Άρη (Mars)**

Gjakpirësi Ari, ishte zot i luftës dhe betejave, përfaqësonte maninë dhe absurditetin e luftës. Siç është e natyrëshme, asnjë qytet nuk e bënte qytetar të saj,

gjithashtu nuk ishte aspak i pëlqyeshëm dhe nga cikli i zotave të tjerë. Ari kishte kontradikta të vazhdueshme me hynjeshen tjetër të Luftës Athina, sipas përshkrimit të Omerit në Iliadë. Paradoks, “fryti” i dashurisë së paligjshme me Afërditën, ishte Harmonia. Ari ishte djali i Zeusit dhe Irës. Për shkak të natyrës së tij luftarake shumë shkrimtarë të shek të 19-të thanë pa u bazuar kurrë në fakte reale se ishte zot i huaj, pasi u dukej e pamundur që fantazia greke të krijonte një zot kaq barbar

**Ερμής (Mercury)**

Ermis (Hermesi) simbolizonte zotin lajmsjellës, ishte ai që sillte lajme nga zotat tek njerëzit. Ishte mbrojtës i tregtarëve dhe të varfërve. U progresua në zotin e shpirtit. Edhe pse jeta e tij erotike ishte e mbushur me aventura të ndryshme, nuk arriti të fitonte kurrë Afërditën që aq shumë dëshironte. Drejton shpirtërat në Adhi (siç mësojmë tek Odiseja), por është dhe mbrojtës i hajdutëve, lojërave të fatit dhe tregëtarëve në përgjithësi.

**Άρτεμης (Diana)**

Artemisi ishte motra binjake e Apollonit, ishte hynjesha e hënës, mbrojtëse e grave lehone dhe natyrës së egër. Njerezit e vendeve që e adhuronin ishin të bekuar, dhe tokat gjithmonë te mbushura me gjelbërim dhe ujë te kulluar, ndërsa atje ku nuk e simpatizonin vuanin nga shkretëtira dhe përballeshin me ashpërsinë e saj. E armatosur me shtizë dhe shigjeta në dorë shëtiste nëpër pyje e shoqëruar gjithëmonë nga miqtë e saj besnikë drerët dhe drenushat. Simbolet e Artemisit ishin të shumta dhe të ndryshme. Fillonin nga kafshët, bimët dhe përfundonin tek armët: dhija, dashi, dreri, ariu, qeni, gjarpëri, shpatat etj.

**Απόλλωνας (Apollo)**

Zoti mega, reputacioni i tij ishte i gjithëanëshëm. Apolloni ishte zoti i dritës, frymëzimit, artit, parathënies, profetizimit, muzikës dhe harmonisë. Në përgjithësi simbolizonte mirësinë, lindi në ishullin e shenjtë të dilos. Konsiderohej si një ndër zotat më të bukur të Olimpit, kështu justifikohen dhe lidhjet erotike me nimfat e ndryshme. Edhe pse ishte zemerpushtues, gruaja që ai dashuroi me gjithë zemër nuk pranoi kurre të qëndronte përkrahë tij. Dafina kështu quhej megjithese dashuria ishte e njëanëshme, Apollonit kurrë nuk i shkoi ndermend të hakmerrej, përkundrazi emrin e saj e shndërroi në bimën më të njohur në

botë, DAFINA. Numëri që i sillte fat ishte shtata (7) (domethënë numëri i tërësisë, shpirtit dhe botës së pafund).

**Ήφαιστος (Vulcan)**

Ifestios (Vullkani) ishte zoti i zjarrit, shquhej për zgjuarësinë e tij, ishte shpikës, mbret i ndërtimeve dhe metalurgjisë, duarartë dhe teknik i fortë. Si paraqitje konsiderohej i shëmtuar plus që ishte dhe i çalë, gjithësesi ishte truplidhur dhe tepër i fortë. Ifestiua krijoi gruan e parë Pandorën, bëri robotet e parë, vajzat e arta dhe qentë e bronxtë.

**Δήμητρα (Ceres)**

Dhimitra ishte hynjesha e lulëzimit, bujqësisë dhe pjellshmërisë së tokës. Mbështeste kryesisht kultivimet e drithërave dhe fermerët. Ishte një ndër hynjeshat më te vjetra të mitologjisë së lashtë Greke. Dhimitra nuk ishte e dhënë pas dashurive. Por Zeusi i maskuar në dem arriti ta përqeshte dhe nga ai bashkim lindi Persefoni.

**Αθηνά (Minerva)**

Athinaja gjatë mitologjisë Greke ishte hynjesha e diturisë, urtësisë, strategjisë, zejtarisë dhe luftës. Edhe pse konsiderohej si hynjeshë e luftës, kurrë nuk shfaqi veti luftarake, përkundrazi gjithëmonë qëndronte përkrahë njerëzve dhe kryesisht heronjëve (si p.sh. Akilit, Odisesë etj). Perhere ishte e armatosur. Figura e saj ishte e mirëvlerësuar dhe gëzonte respektin e të gjithëve. Partenoni në Athinë është tempulli që i është dedikuar asaj. Kurrë nuk kishte shoqëri ose partner. Edhe pse vullkani u mundua ta bënte të tijën përpjekja ishte e pasuksesshme. Athinaja kishte lindur nga koka e Zeusit duke valëvitur me shigjetën e saj karakteristike. Athinaja dhe Posidoni dëshironin të merrnin të njëjtin qytet. Kështu që u ngjitën mbi shkëmbin e Akropolit dhe në praninë e të gjithë qytetarëve vendosën që ai që do sillte dhuratën më të çmuar do merrte dhe qytetin. Posidoni goditi me tredhëmbëzorin e vet brinjën e një kodre dhe hapi një pus të madh, uji i të cilit ishte shumë i kripur, njëlloj si i detit, mesa dukej dhurata e tij nuk tërhoqi vëmendjen e qytetarëve ndërsa Athinaja nga ana tjetër, solli si dhuratë një pemë ulliri, gjë e cila ishte shumë më e mirë pasi u ofronte njerëzve ushqim, vaj dhe dru. Athinaja rezultoi fituese nga dueli i realizuar me Posidonin prandaj dhe qyteti u quajt Athinë.

## Ποσειδώνας (Neptune)

Në mitologjinë Greke Posidoni ishte zoti i detit, lumenjëve, burimeve. Ishte i biri i Kronit dhe Reas dhe vëllai i Zeusit. Posidoni herë jetonte në Olimpi dhe herë në pallatin e tij nëndetar së bashku me bashkëshorten e tij. Sipas disa thënieve u rrit në Rodos, ku pas bashkimit të tij me Alian, motrën e Telhinëve lindën gjashtë djem dhe një vajzë, Rodin emrin e së cilës ia dha ishullit Rodo. Si zot i detit që ishte Posidoni udhëtonte me karrocën e tij të artë mbi dallgët që hapeshin këndshëm në çdo kalim qe realizonte, ndërkohë që rreth tij luanin delfinët. Posidoni ishte mbështetës i marinarëve dhe peshqëve. Jo rrallë herë akuzohej dhe për fenomenet gjeologjike që shkaktonin tërmete ose përmbytje të ndryshme. Me qëllim shmangien e fenomeneve të tilla të padëshiruara njerëzit bënin flijime dhe lutje të ndryshme. Simbolet e tij ishin tredhëmbëzori që mbante gjithëmonë në dorë dhe peshqit (kryesisht delfini dhe toni).
Për sa i përketës jetës së tij erotike, ishte e ngjashme me atë të shumë zotave të tjerë. Lidhjet e tija ishin me ekzistenca të shumëllojshme, me hynjesha, gjysmë hynjesha si dhe me gra të zakonshme.

## Ήρα (Juno)

Në mitologjinë Greke Ira ishte motra dhe bashkëshortja e Zeusit, e bija e Kronut dhe Reas. Ishte hynjesha e martesës dhe mbështetësja e grave. Ndjenja e xhelozisë përballë bashkëshortit të saj (Zeusit) ishte tepër e theksuar. Zeusi ishte tradhëtar klasik, fakt që e detyronte Irën të merrte masa të rrepta ndaj dashnoreve të tij. Lindja e mbretëreshës së zotave vendoset në pika të ndryshme. Disa nga ato ishin në Samo ose Evia. Fati i Irës nuk ishte shumë i ndryshëm nga ai i vellezërve të saj. Kronua e gëlltiti, duke u munduar të luftonte fatin e tij, pasi qielli dhe toka i kishin profetizuiar se një nga pasardhësit e tij do të mundohej t'i merrte pushtetin. Vetëm kur Rea arriti ta përqeshte Kronin me disa marifete, Ira bashkë me vëllezërit e saj ripanë dritën. Zeusi i kërkoi të martoheshin por ajo refuzoi, i çmendur nga dashuria për të motrën nuk i dorëzoi armët aq lehtë. Kështu që vendosi të shndërrohej në kukuvajkë, dhe një ditë prej ditësh siç po shëtiste në livadh para këmbëve të Irës shfaqet një zog, hynjeshës i erdhi keq prandaj dhe e mori me vete. Kukuvajka rimori pamjen e saj të mëparëshme bashkë me të dhe pushtetin e Irës, duke u shndërruar në mbretin e zotave, para se të ndodhnin të gjitha këto, kërkoi "premtimin" e Irës që të pranonte të martohej me të. I ashpër, i pashpirt, përllogaritës Zeusi eleminoi çdo rezistencë të hynjeshës. E detyroi t'i nënshtrohej dhe të ishte përgjithëmonë e tija. Nga bash-

kimi i Zeusit me Irën lindën tre fëmijë, thuhej se Ira lindi dhe një fëmijë vetë. Ira përshkruhej se mbante në duar një shegë (simbol i pjellshmërisë). Simbolet e njohura të saja ishin kukuvajka, lulet dhe bimët e ndryshme që simbolizonin bekimin e natyrës.

**Δίας (Jupiter)**

Zeusi ishte djali i vogël i Kronit dhe Reas. Ishte sunduesi i qiellit, tokës dhe rrufeve, padyshim që ishte kontrolluesi i çdo fenomeni meteorologjik.Theokriti dikur shkroi "Zeusi është herë është i pastër dhe herë i lagët nga shiu". Ndërsa në Iliadën e Homerit bombardonte me rrufe të njëpasnjëshme armiqtë e tij. Bashkëshortja e përherëshme e tij ishte Ira, ishte po e njëjta grua që kishte vuajtur të gjitha pabesitë që rezultonin nga lidhjet jashtëmartesore të tij. Aventurat erotike të Zeusit ishin të panumërta, ishte pëlqyes i gjinisë së kundërt dhe nuk rezistonte dot para ekzistencave tërheqëse.

# SURVEJIMI I ATYRE QË KISHIN MBARUAR SHKOLLAT JASHTË SHTETIT

Fshatari u tregue ma i mençur. Ai mendoi: "Pasuni nuk kam, tokën ma keni marrë me kohë, të holla nuk kam, mbasi gjithë familja punon për 30 lekë (të vjetra), merri Parti edhe pulat, sa me i mbajtë unë me paret e bukës së fëmi-jëve...!" dhe, sa errej nata e deri në të dalun të dritës shkonte me vjedhë mundin e vet në arat, kotecat e magazinat e kooperativës.

"Revolucioni Kultural"goditi edhe atje ku komunistët kishin çerdhet e tyre, për të cilat as nuk iu shkonte mendja se do të prekeshin ndonjëherë. Inteligjenca që dinte gjuhë Përëndimore ishte e para në shenjë mbasi ajo dëgjonte lajmet e huaja kur duhej dëgjuar vetëm "Radio Tirana". U arrestuan përkthyes të njohur si: Profesorët Mark Dema e Nikoll Daka, vetëm se nuk përkthenin marrinat e "klasikut Hoxha". "Vigjilenca" që kishte tregue rinia dhe organizatat e pion-ierit me rastin e festave fetare ndër dyert e furrave të lagjeve, me vërejt dhe me spiunue se kush ban ambëlcina, duhej vazhdue edhe kundrejt mësuesve dhe profesorëve të tyne, që kanë "mbeturina të vjetra". Kudo "vigjilencë", mbasi ka edhe nga ata që kanë mbarue shkollat jashtë në "ish-demokracitë popullore" ose në Bashkimin Sovjetik dhe tani infektojnë "masat" me frymën revizioniste. Për këtë arsye, u arrestuan shumë artistë, shkrimtarë, muzikantë, piktorë etj. Në shembullin e "revolucionarëve" kinezë që arrestuen dhe i këputën krahun e djathtë pjanistit ma të mirë të Kinës, se lonte në piano muzikë nga Bet-hovën, u arrëstue kangëtari i madh Luk Kaçaj, vetëm se recitonte përmendësh veprën e mësuesit të vet "Lahuta e Malcisë".

Çdo fushatë politike është shoqëruar me pasojat e "pllaneve" ekonomike. Vorf-nimi i popullit në mënyrë të tejskajshme ishte metodë si e si me e mbajtë nën zgjedhë gjithmonë me ankthin e frikës dhe të urisë, që kishin pushtue çdo sofër. Nuk mendohej tjetër veç, me kafshatën e fundit; "kjo iku, po, për darkë çka do të hamë!?"... Mendja tek grazhdi i rrin vetëm kafshës, vetëm ky ishte pikësyni-mi i këtij "Revolucioni" makabër. Njerëzve iu ndalua me ligj çdo burim tjetër jetese, veç "kafshatës së gojës". Në çati të shtëpisë punëtori nuk të rregullonte një tjegull se shihej nga rruga dhe të nesërmën pushohej nga puna, pasi spiunët e kudondodhun njoftonin ndërmarrjen se "dje kemi pa punëtorin tuej tue punue punë private". Askush nuk kërkonte prova, mendimin e dënimit e jepte "klasa", ndërsa vendimin e merrte "kllasa". Fshatari u tregue ma i mençur. Ai mendoi: "Pasuni nuk kam, tokën ma keni marrë me kohë, të holla nuk kam, mbasi gjithë

familja punon për 30 lekë (të vjetra), merri Parti edhe pulat, sa me i mbajtë unë me paret e bukës së fëmijëve...!" dhe, sa errej nata e deri në të dalun të dritës shkonte me vjedhë mundin e vet në arat, kotecat e magazinat e kooperativës. Ndryshe, si me jetue!? Nën dyshemetë e dhomave të shtëpive përdhese mbahej një derr i dehur me raki, për mos me i dëgjuar zëri gjithë ditën. Në darkë edhe ai ngopej me misrin e zimë dhe të vjedhun ashtusi të gjithë pjestarët e kooperativës, tue fillue nga sekretari i Partisë, që toçej në raki tek klubi tue mbajtë fshatarët me premtime dhe gënjeshtra për ditët e "bardha" të socializmit, që mbas pijës...po vinin...
Drekat e darkat nuk hapeshin ma me përshëndetjën e zakonshme kur çohej gota e rakisë, për ata që e kishin por, thuhej: "Të na rrojë Partia!"... Kështu, ndër sofra filloi "gjuha e njësuar". "Qarkullimi i kuadrit", ishte një shpikje për largimin dhe eleminimin e njerëzve të "pa sigurt" për ato vepra e punë që i duheshin Partisë U larguen nga "qendra", e u dërguen në zonat e thella malore, me emërim në detyra "të rëndësishme" ndër kooperativa etj. Nëse edhe atje nuk jepte prova "përmirësimi" ose nuk tregohej "vigjilent", Partia, mbas gjithë asaj "zemërgjerësie" që kishte tregue me të, e çonte për "riedukim" për 7-8 vjet në burg dhe po qëndroi si maparë i përsëritej dënimi. Kështu, u eleminuan shumë ekonomistë, inxhinierë, profesorë dhe u vazhdua në ushtri e më vonë edhe në Sigurimin e Shtetit. U shpik parulla: "Kursim, kursim, përsëri kursim!" dhe anëtarët e thjeshtë, që nuk kishin me çka me ndihmue Partinë materialisht, "i dhuruan" rrathët e martesës. Kjo bahej sepse, "shokët" e lartë të Partisë nuk kishin ndër mend me prekë rezervat e majme që kishin ndër bankat e huaja, mbasi ata mendonin edhe për kohën e "sotme"…
Pas arrestimit ose një dënimi të dhënë nga Partia, gjithnjë Sigurimi ushtronte presion tek bashkëshorti për ndarje martesore. Këto divorce shteti i ndihmonte në rrugë të ndryshme, duke i ruejtur vendin e punës, duke mos i larguar në internime etj, sidomos, ata që kishin gisht në arrestimin e personit. Shkurorëzimet nuk ishin problem, pasi i arrestuari nuk kishte asnjë të drejtë vetëmbrojtjeje, ai ishte i deklaruem "armik i popullit", prandaj, as gruaja nuk kishte si ta donte ma, edhe pse deri natën që ishte arrestue ai, kjo kishte fjetur me të. Heqja e "avokatit" (edhe pse gjithmonë ka qenë formal) i hapi rrugë shtetit me veprue haptas kundër fatkëqijve që përfundonin ndër pranga. Vetëm në kampin e Spaçit, në vitin 1975 kishte 900 të burgosur, të gjithë të ndarë nga gratë e tyre përveç, tre personave pleq. Të gjithë kur janë liruar nga burgu, janë bashkuar me gratë e tyre "të divorcuara", me përjashtime të pakta.
Shumë kuadro "me vlerë" qarkulluan në bazë, duke marrë përsipër "edukimin" e brezit të ri. Shumë oficerë të Sigurimit të Shtetit u bënë "mësues të edukatës

qytetare "... ironia dhe fyemja ma e madhe që i asht
ba shkollës... disa të tjerë forcuan pikat e dobëta të spiunazhit si: Sadik Rama, Rustem Sykja, Pjetër Hasi, Jovan Vujoshi etj. Pra, kudo "Punë, vigjilencë, gatishmëri!", që e shprehun ma kjarte shqip, d.m.th.:
"Me punue si kafshë, me jetue si dhelpën dhe me ngordhë si qen!".

**Dënimi i 80-vjeçarit që dëgjonte Londrën dhe Amerikën**

Hafiz Ibrahim Dalliu në vitin 1946, afër të 80-tave, dënohet mbasi deklaron në hetuesinë e Tiranës: "... Kam dëgjuar në stacionet e Amerikës dhe të Londrës lajmet anglisht, pasi dëshiroja që ata të zbarkonin në Shqipëri. Ne nuk kemi asnjë lidhje me Lindjen, as të afërme dhe as të largët. Nga turqit ne kemi marrë vetëm besimin. Për tjera nuk ka ç ka na duhet Anadolli. Shqipëria është shtet që i përket vetëm Evropës. Me Evropën na lidh pozita gjeografike, mardhëniet shtetërore, ato kulturore e të gjitha tjerat që vijnë pas..."

**Ramiz Alia pas vdekjes së Enverit:**
*"Rritni vigjilencën, jepuni plumbin ballit"*

Udhëheqësi i "Revolucionit Kultural" në Shkodër ishte i besuari, "bilbili i Partisë", që shpesh kujtohej për shkodran, Ramiz Alia. Një shkodran i vërtetë kurrë nuk ka punue për me përça popullin e Shkodrës me anën e Fesë. Për me goditë për vdekje këtë qendër të katoliçizmit në Ballkan, "shoku" Ramiz, mu në zemër të saj vendosi "MUZEU ATEIST"! PAs vdekjes së mësuesit të, Enver Hoxhës, Ramiz Alia ka ardhur në Shkodër pas 10-12 ditësh dhe ka ba një mbledhje me "novatorët" në klubin "Punëtori", (tek Kisha e Fretënve). Në darkë, në një mbledhje "sekrete" në Komitetin e Partisë së Rrethit me 7 sekretarë Partie të ndërmarrjeve, ka porositë: "Shoku Enver na la, duhet të jemi më vigjilentë se kurrë, sidomos, me pjesën katolike, e cila nuk e ka dashur kurrë Partinë. Ata në këtë situatë do kërkojnë të përfitojnë për të përçarë këtë unitet të Partisë sonë, por, kudo që të vëreni një shfaqje të vogël, mos prisni por sinjalizoni Partinë, veni prangat dhe jepni plumbin ballit!... " (Prill 1985). Pa kalue 10 orë nga dhënia e kësaj porosie, ajo ra në veshin tem nga njëri prej të shtatëve që ishte kenë në atë mbledhje. Pra, ky ishte Mysliman, po, si duket, më donte mua ma shumë se Partinë dhe Ramizin!... Kishte harrue i shkreti Ramiz, se në Shkodër kishin lindë e vdekë bashkë: Ndue Pali e Caf Meta, Paulin Pali e Muzafer Pipa, Kol Prela e Qemal Draçini, Bardhosh Dani e Mark Cacaj e, sa e sa shkodranë, vëllazën të vërtetë, që derdhën gjakun bashkë për truallin shqiptar. Ramiz Alia asht tradhtar i përjetshëm i qumështit të gjirit të Rozafës së Shkodrës.

# 10 POEZITË MË TË MIRA, TË ZGJEDHURA NGA FLOART-PRESS-I

## 1. Edgar Allan Poe

### KORBI

Një mesnatë i trishtuar, po mendoja
I drobitur i dërrmuar
Dhe qëndroja mbi një vëllim të harruar,
Me kokën mbi të.
Një trokitje kam dëgjuar, një goditje shumë
Të lehtë.
Që ishte gati në të shuar te dera, përmbi të
Ndonjë vizitor troket te dera, po mendoja
Për këtë
Kjo do të jetë, asgjë më.
Ah e kujtoj mirë, atë natë dhjetori krejt të nxirë.
Thëngjijtë duke u shuar, hijen linin dhe terr
sillnin në çdo orë.
Isha në ankth të vinte dita, më kot gjithë natën
Prita.
Që librat të qetonin plagën për të dashurën
Lenorë
Vajzën rrezezjarrtë që në qiell quhet Lenorë
Po në tokën tonë, pa emër përgjithmonë.
Perdet e purpurta, të lehta, prej mëndafshi,
me fëshfërimë,
Po me futnin drithërimë që s'e kisha ndjerë
kurrë, si atë.
Kur zemra dridhej krejt, që të ishte më e qetë,
i thoja se një mysafir, kërkon të vijë tek unë,
tashmë.
Ndonjë vizitor pa shpresë, kërkon të hyjë
tek unë tashmë.

Kjo do të jetë, asgjë më!
Ndërkohë mora zemër, të mos prisja asgjë
tjetër.
Dhe i thashë: "Zot a zonjë s'e dëgjova atë
zhurmë.
Atë trokitje aq të lehtë, po dremisja krejt i
qetë.
Kërkoj të falur, që në fillim asgjë s'dëgjova
unë"
Pas kësaj i tronditur, i habitur, derën hapa unë.
Errësirë, asgjë më shumë!
Po vështroja i hutuar, nëpër drithma i tmerruar.
Po dyshoja, ëndërroja, ç'të ishte ajo zhurmë.
Shihja ëndrra që askush s'i kishte parë, në
qetësinë e heshtur nga ç'do anë.
Veç një tingull kisha ndjerë, që e thoja si në
gjumë,
Dëgjoja Lenorë, si jehonë-zhurmë, që e
pëshpërisja i përgjumë.
Vetëm kaq, asgjë më shumë!
U ktheva në dhomë, me shpirt të përvëluar,
i hutuar
I shqetësuar, befas trokitje më të fortë dëgjoj
unë.
Në dritaren mbyllur mirë, po troket ky
fatnxirë,
Do vështroj, që të gjej kush e solli këtë
zhurmë,
Ta zgjidh këtë mister, të qetësohem nga
kjo zhurmë.
Është era, asgjë më shumë!
Dhe s'e zgjata, dritaren e hapa, me flatra plot
me pende,
Hyn një korb si i shenjtë, hijerëndë pa thënë
asgjë,
Pa qëndruar, si një zot a zonjë, i lashtë si
atëherë,
Mbi një bust Palade përmbi derë, pa bërë gjë.

Ulet në të, pa një zhurmë, pa kërkuar tjetër gjë.
Vetëm ulet, asgjë më!
Ky korb plot shkëlqim, solli gaz në tmerrin
tim,
Nga kjo pamje kaq krenare që e mban
korbi me zor,
"E shoh që të kanë qethur, po nuk je zog
i trembur,
Pa ma thuaj korb i zi, emrin tënd mbretëror
Në brigjet e nxira të Plutonit, ku je zot
mbretëror. "
Kërret korbi "Nevermore"
Mbeta krejt i habitur kur dëgjoj të ketë
thërritur,
Korbi fjalë që dridhen brenda në kraharor.
Askush nuk mendon të dëgjojë zog të zi, që
flet si njeri
Dhe kërret pa pushuar, i tmerruar mbi bustin
skulpturor,
Me zë këngëtor, përmbi bustin skulpturor.
S'e ka emrin "Nevermore"
Ky korb kaq krenar që rri vetmitar, vetëm thotë,
Ato fjalë, që i solli nëpër motë, në acarin dimëror.
Ato vetëm ka në shpirt, vetëm ato pëshpërit.
Po do të ikë në agim, të më lërë të pashpresë,
në terror.
Si të tjerë do të shkojë, që të mbetem në terror.
Kërret korbi "Nevermore"
Tashmë i trembur nëpër natë, që qetësia u
prish prapë
S'ka dyshim me vete thashë, që ky korb
pa humor.
Këto fjale vetëm di, këtë refren kaq të zi.
Ndonjë zotëri i shkretë, ia ka thënë atë prorë,
Dhe tani, mbushur me melankoli, korbi thotë
prorë.
Vetëm "Never, nevermore"
Ai vazhdonte atë avaz, dhe në fytyre më sillte gaz.

Një kolltuk që ngjallte shumë kujtime, në këtë orë.
E çova para derës sime, i zhytur në ëndërrime.
Kërkoja të mësoja, ç'do të thotë ky korb-horr.
Ogurzi, i drobitur, i vrenjtur, faqezi,
ky korb-horr.
Me kërrkërimën "Nevermore".
E vështroja si i ngrirë, i zhytur në mendime,
Korbi me sy prej vetëtime, në dritën e përkorë.
Po e digjte zemrën time, mbi mbulesën kadife,
Që një llambë e ndrinte atë atje me ndriçim
shkëlqimor,
Në ngjyrën vjollcë thosha: ajo në ndriçimin shkëlqimor
S'do të ulet "Nevermore"
Papritmas kisha ndjerë, një arome, një si erë,
Që një engjëll e kish sjelle me temjanin mbretëror.
Me tingëllima, po pa u dëgjuar, mbi qilimin
pushmbuluar.
Fatkeq, zoti nepenthë të ka sjellë dhe lëng qiellor,
Lenorën të harrosh, pra pije tashmë lëngun qiellor!
Kërret korbi "Nevermore"
Profet thirra shpirtnxirë, zog a djall i pamëshirë,
Po profet je, ndonëse tashmë ke nur djallëzor.
Je i trishtë, po i patrembur, ke ardhur ti tani,
Në këto brigje me vetmi dhe magji, në shpirtin e gjorë,
Ne Galad a ka balsam të qetojë zemrën e gjorë.
Kërret korbi "Nevermore"
Profet thirra shpirtnxirë, zog a djall i pamëshirë,
Po profet je, ndonëse tashmë ke nur djallëzor.
Për këtë qiell dhe për këtë zot, që të dy
i falemi sot,
Thuaji shpirtit a do të gjejë kur të shkojë
në qiellin engjëllor,
Vajzën rrezezjarrtë që quhet Lenorë në qiellin
engjëllor.
Kerret korbi "Nevermore"
Le të jetë kjo tingëllimë për ndarjen tonë,
thirra nëpër dhomë.
Shko përsëri, te Plutoni sterrë i zi, nëpër terrin

shkëmbor.
Pendë ti mos lër asnjë, mos më mashtro më.
Lëre bustin ti tani, të jem në vetmi,
ti korb - horr,
Hiqe sqepin nga zemra ime, hiqe formën
e mallkuar o zog - horr!
Kërret korbi "Nevermore"
Dhe mbi bust qëndron përherë, pa lëvizur
korbi sterrë.
Mbi Paladën ngjyrëzbehtë, me vështrimin
tmerr - terror,
Qëndron i hutuar, me sy të përvëluar, duke ëndërruar.
Dhe drita që mbi të bie, lëshon poshtë një si hije, me valëzim drithmor.
Dhe shpirti që më mori theror, në valëzimin drithmor.
S 'do te ngrihet - nevermore.

**2. Sergej Esenin**

**Njeriu i zi**

O mik, i dashur mik!
I sëmurë tashmë lëngoj!
Nuk di, kjo dhimbje nga vjen,
Era kudo fishkëllen
Mbi fushën e zbrazët gjëmon!
Si lëndinat bari në shator,
Trurin alkooli pushton!
Veshët në kokë më tunden,
Si krahë zogu në fluturim
Koka nga qafa kërkon të shkëputet.
Të rrijë më, s'ka durim.
Njeri i zi!
Njeri i zi!
Njeri i zi!
Në shtrat je ulur tani
Njeri i zi!
Dhe gjumi s'më vjen në sy.

Njeriu i zi!
Sjell një libër - çudi
Dhe ulet tek unë, aty
Si mbi një murg të ngrirë
Lexon dhe psherëtin
Për një rrugaç që s'ka nder
Dhe mall në shpirt të sjell
Njeri i zi!
Njeri i zi!
Dëgjo, dëgjo!
Më thotë ai.
Nga libri mëso
Planet e ëndrrat, që ky njeri
Pati aty!
Ku sharlatanë ka plot,
Në atë vend-neveri.
Por dëbora në këtë vend të zi,
Në dhjetor shtrihet, plot bardhësi.
Dhe tufanet që fryjnë,
Sjellin gaz-lumturi
Horr i poshtër, ish ky njeri,
Po prapë, lezet kishte plot.
Nga soji më i mirë që ka kjo botë.
Ishte i hijshëm,
Madje dhe poet
Më i fuqishëm se
Njerëzit e tjerë.
Një farë gruaje
Mbi dyzet vjet
E quante të ndyrë. Po,
E kish miken e vet.
Njeriu i shkathët
Është i lumtur,
Thotë ai.
Po kush e di,
Ai që nuk ka shkathtësi
Nuk ndjen lumturi.
Nëse guxim do të kesh

Gazin e jetës, patjetër do të gjesh.
Në shi dhe furtunë,
Në dallgët e jetës
Kur halle ke shumë
Qesh...dhe patjetër,
Gëzimi vjen prapë
Ky është arti më i lartë.
Njeri i zi!
Qëndro tani!
Ti s'ke mësuar vërtet
S'je zhytës që futesh në det.
Ç'më duhet mua të di,
Për një skandaloz poet,
Të lutem ik dhe shko
Një tjetri ia thuaj këto!
Njeri i zi!
Vështron me neveri.
Sytë tashmë ia mbulon
Një vrer që jeshilon
Sikur do të më thotë
Që jam horr dhe kusar.
Që vetë vjedh në këtë botë.
Pa turp, ç'ka tjetri ia marr.
O mik i dashur mik,
I sëmurë tashmë lëngoj,
Nuk e di kjo dhimbje nga vjen,
Era kudo fishkëllen,
Mbi fushën e zbrazët gjëmon.
Si lëndinat, bari në shtator,
Trurin, alkooli pushton.
Nata krejt e acartë
Udhëkryqi i heshtur qëndron,
Dhe unë i vetëm n'dritare
As shok, as mik nuk kërkoj.
Stepa krejt e mbuluar,
Me pluhur të butë, gëlqere,
Drurët në kopsht kanë qëndruar
Të heshtur, si kurrë ndonjëherë.

Tutje-tëhu dëgjohet,
Një zog i orëve të liga
Dhe drurët - kalorës marrin,
Trokthin e çmendur, nga frika.
Po ja, duket njeriu i zi,
Ulet në kolltuk përsëri,
Cilindrin nga koka e heq,
Kostumin me forcë zbërthen.
Dëgjo! Dëgjo!
Po gërhet ai.
Më afër më vjen
Të më shohë më mirë
Dhe vazhdon:
Nuk kam parë njeri, më të poshtër se ti
Që pa gjë pa shkak
Të rrijë në gjumë, çdo natë.
Ndoshta i gabuam jam!
Shih si duket lart hëna.
Pra lëri o mik, këto gjëma
Lëri proçkat mënjanë.
Ndoshta tashmë ajo vjen.
Me shalat tamam si kërcu.
Dhe ti fillon e lexon
Vjershat që shkruan këtu.
Ah! Sa i dua poetët!
Këdo ata e zbavitin.
Sa herë takohen me njerëzit,
Avazet e tyre nisin.
Një vajze fytyrën me prenka
Poeti me flokë të lëshuar
I flet për botë të tjera
Për epshin që s'ka të mbaruar.
Nuk e di, aspak s'e kujtoj
Atje diku në një fashat
Jetonte një djalë në kalugë
Apo ndoshta, ish në Rjazan.
Tashmë akoma s'e di...
I kishe sytë e kaltër.

Dhe flokët të verdhë flori.
U rrit,
I hijshëm,
Madje dhe poet,
Më i fuqishëm
Se njerëzit e tjerë.
Një farë gruaje
Mbi dyzet vjet,
E quante të ndyrë. Po,
E kish miken e vet.
Njeri i zi!
O mik i ndyrë
Fama jote tani
Kudo ka hyrë
Këtë famë e ke ti,
Njeri i zi!
Me tërbim i sulem,
Me bastun e qëlloj
Në fytyrën e poshtër
Dhe krejt e dërrmoj.
Hëna tashmë ka vdekur
Në dritare zbardh agimi
Ah! Moj natë,
Natë e tmerrshme trishtimi!
Me cilindrin në kokë qëndroj,
Askush nuk është me mua
I vetëm jam
Para pasqyrës, që kam copëtuar.



**3.Henri Longfelloë**

**Rinia ime e humbur**

Shpesh kujtoj një qytet të bukur,
Që ndodhet te bregu në det
Shpesh atje në ëndrra përkundur,
Në rrugët e dashura në qytet

Më kujtohet rinia dhe gëzimet e saj,
Një këngë e Leplendit kënduar me zjarr.
Ajo më thotë prapë, përherë:
"Dëshira e fëminisë, ikën si erë,
Kujtimet e rinisë, në shpirt janë thellë".
Hijet e pemëve para syve më rrinë
Duket sikur ngadovezullojnë
Dallgët dëgjoj, në detin - oshëtimë,
Ishujt Hesperajde që më thonë
Për ëndrrat e bukura që ndrijnë si ar.
Ajo këngë e vjetër më djeg si zjarr.
Ajo drithma më fut kudo, përherë:
"Dëshira e fëminisë, ikën si erë,
kujtimet e rinisë, në shpirt janë thellë".
Kujtoj sorkadhe dhe zogj të harbuar,
Dallgë deti që sjellin gëzim.
Detarë spanjollë mustaqembuluar,
Bukurinë e anijes që është në lundrim.
Magjinë e detit me ngjyra si ar,
Magjinë e këngësplot afsh e zjarr
Atë këngë e kujtoj përherë:
"Dëshirat e fëminisë, ikën si erë,
kujtimet e rinisë, në shpirt janë thellë".
I kujtoj dallgët që sulen në det,
Fortesën mbi kodër që rri mënjanë.
Krisma gimi që rrahin në breg,
Që mbushin hapësirën në çdo anë.
Mbrëmjet e bukura me ngjyra si ar,
Melodinë e këngës kur merrte zjarr
Ajo dhe tashmë më rrënqeth përherë:
"Dëshirat e fëminisë, ikën si erë,
kujtimet e rinisë, në shpirt janë thellë".
Kujtoj gjithmonë betejat ditë e natë,
Gjëmime lufte si dallgë - tërmet.
Kapitenë të vdekur, luftëtarë pa jetë.
Në varret që shohin vetëm det.
Tashmë valë ka në çdo an'
Dhe ajo këngë vajtimi thënë me zjarr

Me drithma më thotë përherë:
""Dëshirat e fëminisë, ikën si erë,
kujtimet e rinisë, në shpirt janë thellë".
Era rreh mbi kupola gjethesh të blerta,
Hije të zymta ka në Pyllin e Drerëve
Miqësi të lashta dhe dashuri të vjetra,
Një këngë sabati që shkon drejt qiejve.
Që këndohej me mall në ato an'
Më kujton vargje me push dhe me zjarr.
Melodia e tyre më ndjek përherë:
"Dëshirat e fëminisë, ikën si erë,
kujtimet e rinisë, në shpirt janë thellë".
Kujtoj shkëlqime dhe trishtime që vijnë,
Në mendimet e fëmijëve tanë në shkollë
Heshtjen dhe këngët që në zemër rrinë
Dhe profecitë që mbushin shpirtin tonë
Ato janë kujtime që shtrihen pa cak
Që ajo këngë m'i sjell prapë me zjarr.
Ajo këngë që të shqetëson përherë:
"Dëshirat e fëminisë, ikën si erë,
kujtimet e rinisë, në shpirt janë thellë".
Për shumë gjëra nuk mund të flas,
Shumë ëndrra mbetën pa jetë..
Shumë mendime zemrën e bëjnë të plasë
Dhe fytyra merr ngjyrë të zbehtë.
Para syve mjegull ka në çdo an'
Dhe fjalët fatale të asaj kënge zjarr
Shpirtin ma zgjojnë për herë:
"Dëshirat e fëminisë, ikën si erë,
kujtimet e rinisë, në shpirt janë thellë".
Tashmë vetëm hije që ngjallin habi,
Shoh në qytetin tim të vjetër
Po në ajër ka shumë dashuri,
Dhe hijet e tij më futen në çdo zemër.
Drurë të dashur shoh në çdo an'
Duket se këndojnë atë këngë zjarr.
Dhe zemrës i pëshpërit përherë:
"Dëshirat e fëminisë, ikën si erë,

kujtimet e rinisë, në shpirt janë thellë".
Pylli i Drerëve ka shumë hijeshi,
Po gëzimi atje si dhimbje të ngjan
Zemra ime në ato vende rri,
Mes ëndrrash dhe endjesh që nuk janë!
Rininë e humbur gjej në ato an'
Dhe kënga e bukur me magji dhe zjarr
Mes degësh dhe fletësh përsërit përherë:
"Dëshirat e fëminisë, ikën si erë,
kujtimet e rinisë, në shpirt janë thellë".

**4. Sharl Bodler**

**Albatrosi**

Shpesh për zbavitje, detarët në lundrim,
Marrin albatrosë, ca zogj të mëdhenj deti
Që ndjekin anijen me përtim në rrugëtim
Kur kjo rrëshqet mbi zgavra tmerri.
Sapo mbi dërrasa, ata i lëshojnë
Këta mbretër të hapësirës së kaltër
Ulin me dhimbje flatrat që bardhojnë,
Si lopata lundrimi në tërën e lagësht.
Ky udhëtar me krahë bëhet i plogët
Shformohet dhe shëmtohet, s'ka më bukuri,
Dikush i prek me llullë sqepin e dobët,
Tjetri e përtall, çalon përbri tij.
Poeti ngjason, me këtë princ kaltërsish,
Që sfidon shigjetarin, përqesh stuhinë
Po kur në tokë ai ulet sërish
Krahët gjigandë si pengesa i rrinë.

## 5.Edgar Allen Poe

### Anabel Li

Shumë vite kanë kaluar,
Në një mbretëri të bukur plot magji.
Afër detit jetonte një vajzë e dashuruar
Me emrin e shtrenjtë, Anabel Li.
Jetonte ajo vetëm duke menduar,
Të më deshte dhe t'i shfaqja dashuri.
Ishte e freskët, e brishtë, e dashur,
Në këtë mbretëri plot magji.
Afër detit dhe unë isha i ri
Dashuria jonë, kalonte çdo dashuri.
Sa e desha vajzën time Anabel Li!
Engjëjt që rrinin në qiellin e kaltër,
Na shihnin të vrenjtur me zili.
Kaluan vite, ata që na kishin zili,
Në këtë mbretëri plot magji.
Afër detit dërguan një të zezë stuhi,
Që e ngriu, vajzën time, Anabel Li.
U sulën engjëjt dhe zbritën në tokë,
E morën atë nga kjo jetë.
E varrosën, më mbytën në lotë,
Në këtë vend afër në det.
Engjëjt që nuk janë krejt të lumtur,
Na shihnin me smirë ne të dy
Oh! Kjo ishte arsyeja (çdokush e di)
Që në këtë mbretëri plot magji
Afër detit, tufani erdhi për ta shkulur
Për ta vrarë, vajzën e bukur, Anabel Li.
Dashuria jonë, qe më e fortë se çdo dashuri,
Që kanë ata që janë mbi ne
Që janë mtë ditur se ç'jemi ne.
Prandaj dhe engjëlli që në qiell rri,
Dhe djalli që vështron me zili,
Shpirtin tim nuk e shkulin dot krejt
Nga e bukura ime, Anabel Li.

Hëna kur del, më mbush me ëndrra
Për engjëllin e bukur Anabel Li
Kur yjet janë në qiell më rreh zemra,
Ata flasin, për vajzën time, Anabel li.
Kur valët përplasen me furi, unë rri aty,
Mendoj për atë bukuri
Që e desha me aq dashuri.
Për nusen time, të varrosur te bregu në det,
Në varrin që dallgët e rrahin përjetë.

**6.Jorgo Seferis**

**Gjendja shpirtërore e një dite**

Gjendja shpirtërore e një dite, që përjetuam
Dhjetë vite më parë në një vend të huaj,
Shpirti i shpenguar, i një çasti të lashtë që
Flatrat hapi dhe iku si një engjëll i Zotit,
Zëri i një gruaje të harruar, me shumë
Shqetësim dhe mundim,
Një fund pa ngushëllim, janë sfondi
i mermertë që solli, dikur shtatori
Shtëpi të reja klinikash me pluhur sëmundjesh
Ekstantemike dritare në dyqane arkivolesh.
A mund ta kuptojë dikush, vuajtjen shpirtërore
Të një farmacisti në shërbimin e natës?
Dhoma rrëmujë, kuadratet e dritareve,
Dyert të hapura si varre, si gojë egërsirash.
Një burrë i lodhur nxjerr letrat e bixhozit
Me yjet bisedon, vështron dhe kërkon.
Shqetësohet: nëse te dera të trokasin, kush do ta
Hapë atë? Nëse hap një libër kë do të kërkojë
Në të? Nëse hap shpirtin, kush do ta njohë?
Hallka të një zinxhiri.
Ku është dashuria, që me një të goditur e
Ndan kohën me dysh dhe e saldon prapë?
Fjalë vetëm dhe gjeste. Një monolog monoton

Para pasqyrës, poshtë një rrudhe qëndron.
Si një pikë bojë shkrimi mbi shami, përpihet
Mërzia dhe rri.
Të gjithë në këtë anije kanë vdekur, po ajo
Ecën në rrugën që filloi, kur nga porti u nis.
Si janë rritur thonjtë e kapitenit... dhe oficeri
Që tre dashnore ka në çdo port i praruar...
Deti dallgëzon ngadalë, valët dhe direkët
Mbushen me krenari, dita bëhet më e butë.
Befas shkëlqejnë tre delfinë në të zi, një
Sirenë deti buzëqesh,
një detar i harruar shtyn anijen mënjanë,
duke e lëvizur në çdo anë.

**7.Alfred Tenisën**

**Vajza e mullxhiut**

Vajz' e vogël e mullxhiut
Rritet, rritet si burbuqe
Më zu meraku, mua të ziun
Për buzët e saj të kuqe.
Të isha vëth në vesh të saj
T'i prekja qafën me mall!
Të ishabrez, te beli i bukur,
Te beli që s'më la të qetë
Te zemr'e saj në qoshe srukur.
Të ndieja rrahjet plot me jetë.
Në çaste gazi e vajtme
Ta mbaja fort, në dorën time.
Sigjerdan te gjoksi i ri,
Do desha të qëndroja
Ditë e natë të dëgjoja
Si psherëtin, e qesh ai
Dhe pastaj, ta pushtoja
Pa pushuar në krahët e mi.

**8. Mihail Eminesku**

**Gjer tek ylli**

Nga ylli, rruga gjer tek ne,
Është e gjatë dhe s'mbaron
Që drita të vijë përmbi dhe
Me mijëra vite do të shkojnë.
Ndoshta ylli s'është më,
U shua në botën errësirë
Po drit' e tij ecën gjithnjë
Tashmë tek ne ka arrirë.
Nga kandili i tij i shuar,
Ndriçimi endet nëpër botë
Ylli shumë pat jetuar,
Por kur vdiq, erdhi në tokë.
Kur dashuria ikën e s'vjen
E mbulon hija e trishtimit
Kujtimi i saj prapë na gjen,
Siç na gjen vala e ndriçimit.



**9.Xhelaledin Rumi**

**Kur dashuria është grackë**

Kur në grackë është kapur dashuria,
Atë që syri vështron, nuk është mëkat.
Tashmë ai nuk sheh, më rrezet e tija,
Nga brenda flet, shpirti i ngratë.
Ai tashmë është dehur, me verë,
Që e piu nga dashuria e vërtetë.
Kur ishe e imja, nuk shkoje me të tjerë,
Më premtove, se kështu do të jesh përjetë.
Dashuria ime, nuk ka për t'u zbehur
Dhe kur të jem larg në syrgjyn
Shkëlqimi tradhton, thëngjillin e fshehur
Dashuria tradhton shpirtin tim.

Vezullimi i syrit, kap dashurinë në grackë,
Toka ku shkel bëhet si fron mbreti.
Sa herë që ti do, do të jemi bashkë
Jam skllavi yt, do kthehem nga kurbeti.

**10. Hajnrih Hajne**

**Helena**

Më je betuar, deri në varr,
Me magjinë tënde më ke folur
Se do më duash tërë zjarr,
Po prapë mbetem i pangopur.
Gojën, te fytyra ime e ver,
Fryma jonë s'ka të sosur
Shpirtin tënd, do ta pi krejt
Të vdekshmit janë të pangopur.

*Përkthyer nga Flori Bruqi*

# ABERTOM MORAVIA, NOBELI I MOHUAR

Arsyet e panjohura në bazë të të cilave Stokholmi nuk ia dha shpërblimin. Indiferentët dhe Çoçarja japin një portret të pakëndshëm, anojnë tepër kah tema erotike.

Autor romanesh “prej voyeur-i”, pa “tension idealist”, disa nga to bile “pa domethënie”. Përmbledhëse dhe të sforcuara janë këto gjykime, të panjohura, me të cilat juria e Akademisë suedeze ia mohuan Nobelin për letërsi Alberto Moravia-s, edhe pse e kishin marrë shumë herë në konsiderim kandidaturën e shkrimtarit roman përgjatë një dhjetëvjeçari, duke u nisur nga viti 1949.

Për akademikët e Stokholmit, vepra narrative e autorit të Indiferentët dhe Çoçarja zbulon “një portret të pakëndshëm”, që mund të karakterizohet me fjalën “voyeur”, sepse autori është tepër i vëmendshëm ndaj temës “erotike”.

Këto prapaskena të kurorës së munguar të Moravisë i ka zbuluar Enrico Tiozzo, docent i letërsisë italiane në Goteborg, me librin Letërsia italiane dhe çmimi Nobel – Histori kritike dhe dokumente. Tiozzo paraqet për herë të parë të gjitha letrat e pabotuara të Akademisë së Suedisë që kanë të bëjnë me kandidaturat italiane për shpërblimin prestigjioz nga viti 1901 deri më 1957.

Akademikët e gjykuan Konformistin si një libër “inkoherent në mënyrë të habitshme” dhe Përçmimin “një roman mjaft konvencional”, ndërsa Maskarada ishte “pa domethënie”. Nga këtu edhe refuzimi që ia hoqi Nobelin. “Moravisë i mungon krejtësisht pulsi i nxehtë i shkrimtarëve të mëdhenj. Ai s’ka pasur kurrë asgjë për të treguar dhe kurrë s’ka qenë i zoti të hapte debate mbi gjendjen njerëzore”.

Një peshë e caktuar e mohimit të Nobelit i detyrohet qëndrimit krejt armiqësor të disa anëtarëve të Akademisë me ndikim të veçantë, mes të cilëve spikat Dag Hammarskjold, politikan suedez, që ishte sekretar i përgjithshëm i OKB-së, i cili në një mendim drejtuar kolegut akademik Par Lagerkvist i kishte renditur të gjitha ato që, për mendimin e tij, ishin jo meritat e shkrimtarit italian.

Drastik edhe mendimi i elaboruar për jurinë nga Ingemar Ëizelius, kritik letrar i të së përditshmes suedeze Dagens Nyheter, që pati për detyrë të vlerësojë kandidaturën e Moravisë të bërë nga profesor Carlo Dionisotti, italianist i njohur i Universitetit të Londrës. Më 1955, Ëizelius ia kushtoi Moravisë dymbëdhjetë faqe të daktilografuara, duke e definuar “një përshkrues i vëmendshëm ambientesh dhe psikolog i palodhshëm, i mprehtë dhe brilant”, por të pajisur me

një prozë që “as në pasazhet më emocionuese nuk është në gjendje të ndërrojë ritmin”.
Pasi që kishte shprehur një mendim substancialisht pozitiv mbi veprën e debutimit, pavarësisht pesimizmit të tij të thellë, Ëizelius la anash tërë prodhimin moravian të viteve të dyzeta (“më pak interesantja në karrierën e shkrimtarit”) dhe pesëdhjeta, duke u deklaruar vendosmërisht sa kundër tregimeve po aq edhe kundër romaneve.

# DANTE ALIGIERI

Dante Aligieri i madh, kjo ikonë e letërsisë dhe mendimit të përparuar evropian, frymëzoi më pas shumë pena të mëdha e mendimtarë në të gjithë rruzullin, për të njohur më mirë natyrën njerëzore e shfrytëzuar karakteret e tyre për një qëllim humanDante Aligieri, poeti i mesazheve viganeNga Armand PlakaNdërsa kemi kohë që po "shjijojmë" debatin e polemikën e ashpër që ka nisur tashmë prej kohësh në gazetën "SHQIP" mes kolosëve shqiptarë Qose e Kadare rreth çështjes së identitetit të shqiptarëve, më ra ndër mend edhe diçka që lidhet me të. Bëhet fjalë për Danten e madh dhe dashurinë shqiptare ndaj tij. Kjo, pasi siç dihet, për lidhjen e veçantë të veprës së tij me shqiptarët ka shkruar edhe vetë Kadareja. Në fakt kjo lidhje nuk ka qenë fizike, sigurisht..., por megjithatë shumëplanëshe, e ardhur nga kohët e largëta, e ridimensionuar disa herë në periudha e formate të ndryshme. Siç dihet madje, arriti t'i rezistojë edhe vetë monizmit, megjithëse veprat, mesazhet e vargjet e tij ishin mëse të qarta për një popull si ai i yni. Por cili ka qenë Dante Aligieri i madh, kjo ikonë e letërsisë e mendimit të përparuar evropian, që frymëzoi më pas shumë pena të mëdha e mendimtarë në të gjithë rruzullin, për të njohur më mirë natyrën njerëzore e shfrytëzuar karakteret e tyre për një qëllim human. Cili ishte ky italian i madh?Dante Aligieri jetoi në pragun e Rilindjes Europiane, e cila lindi me të vërtetë titanë të mëdhenj për nga forca e mendimit, pasionit e karakterit. Dante më së miri personifikon Perëndimin e Mesjetës feudale dhe afrimin e një epoke më të zhvilluar të historisë njerëzore. Por ai shihet edhe si një urë lidhëse dhe një udhërrëfyes për shumë breza gjatë historisë së njerëzimit, pasi mesazhet e adhuruesit e tij gjenden në të gjithë brezat e kohët. Ky është italiani Dante, më i madhi poet i Italisë, një nga figurat më gjeniale të letërsisë botërore, poet i fundit i Mesjetës dhe njëkohësisht poeti i parë i kohës së Re. Biografët thonë se jo vetëm letrarët dhe njerëzit e kulturuar, por dhe njerëzit e thjeshtë lexonin dhe mësonin përmendësh pjesë nga Komedia. Vetëm një pasion i thellë politik, një patriotizëm i flaktë, një "zemër e mbushur plot dhimbje për atdhenë e copëtuar", mund t'i diktonte Dantes vargje të tilla si:Orëzezë itale, mbytur në lot e vajAnije pa pilot nëpër stuhi,Jo zonjë provincash s'je, po kupleraj!(Marrë nga Purgatori, kënga VI, vargjet 76-78)Si personalitet krijues, me ndjenja të zhvilluara patriotike, Danteja udhëhiqej nga besimi se poezia duhet t'i shërbente popullit, të ishte refleks i ngjarjeve politike dhe në funksion të ndërtimit të një shoqërie më të përparuar. Sipas Dantes, njeriu duhej të çlirohej nga kufizimet fetare dhe

të synonte drejt shprehjes së lirë të mendimeve dhe të ndjenjave të tij, si dhe drejt zgjimit të vetëdijës qytetare e politike. Vetëm kështu do të mund të zotëronte, sipas tij, humanizëm dhe demokratizim në marrëdhëniet me njerëzit e tjerë. Udha krijueseShumica e quan Danten poetin më të madh italian të të gjitha kohërave, por ai ishte, po ashtu, dhe një shkrimtar i shquar në prozë, mendimtar aktiv politik, filozof moralist e teoricien letrar. Filloi të krijonte qysh në moshën 15 vjeçe. Si vazhdues i trubadurëve provansalë, që i këndonin "madonës" (vashës) e dashurisë kalorsiake dhe i ndikuar nga krijuesit e shkollës poetike të "stilit të ri e të ëmbël", e veçanërisht nga bolonjezi Guido Guiniçeli, Danteja krijoi një lirikë të hollë, reale, të thellë e të sinqertë, ku dashuria tokësore e qiellore shkrihen e behën një. Më 1294 ose '95 shkruan në gjuhën popullore veprën "Jeta e re" (Vita nuova), historinë e dahsurisë së tij me Beatriçen, të parin tregim autobiografik në histroinë e letërsisë së Europës Perëndimore. "Rimat" (Rime) janë një përmbledhje sonetesh, baladash e këngësh, që i kushtohen Beatriçes dhe mikut të tij Guido Kavalkanti. Janë shkruar në gjuhën popullore sipas "stilit të ri të ëmbël". Në vitet 1306-1308, duke luftuar për krijimin e një gjuhe të përbashkët për popullin italian, shkroi traktatin "Mbi gjuhën popullore", të parin traktat gjuhësor në Europë. Në të ai flet për origjinën e gjuhëve, sidomos romane, dhe ndalet në 14 dialektet e gjuhës italiane. ai synon krijimin e një gjuhe që të jetë po aq e përsosur sa latinishtja, që të matet pa frikë me frëngjishten dhe gjuhën provansale. Vepra mbeti e përkryer plotësisht. Këto vepra të tjera janë mjaft të rëndësishme, po ajo që ia dhe atij lavdinë e përjetshme është kryevepra me titull: "Komedia Hyjnore" (La divina Commedia).Dante te Ferri: "Jo më pak se dija, dyshimi më pëlqen".Komedia HyjnoreKjo vepër monumentale është shkruar në një periudhë tetëvjeçare (1313-1321). Danteja e titulloi veprën Komedi, sipas poetikës antike, duke dashur të përcaktojë gjininë e veprës: komedia është një vepër që përfaqëson një rrëfim me përfundim fatlum, e kundërta e tragjedisë. Në realitet dhe Komedia e Dantes përfundon fatmirësisht, meqenëse protagonisti e takon Zotin. Më vonë, me sugjerimin e Xhovani Bokaçios, kësaj vepre iu shtua atributi Hyjnore, që të lartësohej më fuqishëm madhështia dhe bukuria e saj. Te "Komedia Hyjnore", Danteja shfryu të gjitha pasionet e tij, sulmoi ashpër armiqtë, u sul kundër tiranive dhe korrupsionit të selisë papnore, kundër veseve njerëzore, u tregoi bashkëkohësve të vet se si duhej ndrequr njerëzimi.Vepra paraqet një alegori epike trikëngëshe të shpirtit njerëzor dhe një përmendore, në të cilën me fantazinë e tij të mrekullueshme, si arkitekt gjenial, ai ngriti ndërtesën e mbretërisë së botës së përtejme. Me fjalë të tjera, është një përshkrim i udhëtimit fantastik të Dantes nëpër tri mbretëritë e përjetshme: Ferrit, Purgatorit dhe Parajsës. Gjatë këtij udhëtimi imagjinar, që zgjati vetëm 24

orë, Danteja provoi të përshkruajë gjendjen e shpirtit të njeriut pas vdekjes. Shtegtimet nëpër rrugë të llahtarshme, me plot vajtime, dhimbje, pendime, dyshime e gëzime, përfshijnë një botë me njerëz të të gjitha kohërave dhe të të gjitha shtresave.Përzierja në politikëDante aktiv për fatet e kombitPjesëmarrja aktive në jetën shoqërore e politike të Firences i siguroi Dantes karrierë të shpejtë e të ndritshme, por ndoshta edhe goditjen më të madhe e më të dhimbshme të jetës së tij. Por ai nuk u përkul asnjëherë, përkundrazi qëndroi:…I drejtë në këmbë, si një kalaqë e rrahin gjithkah erërat e nuk tundet(“Purgatori”. Kënga V, vargjet 14-15)Udhëtimi imagjinarNë moshën 35 vjeçare, në mbrëmjen e 24 marsit të vitit 1300, poeti humb në një pyll të errët. Aty shfaqet hija e Virgjilit, e poetit të madh latin, dërguar prej qiellit nga Beatriçja; ai e shpëtoi nëpërmjet një shtegu ku s’kalonte këmba e njeriut të gjallë. Të dy poetët, Danteja dhe Virgjili, zbresin në Ferr, ku në 9 rrathë dënohen mëkatarët. Fajet në Ferr Dantja i ndan sipas teorisë së Aristotelit, ku njeriu mëkaton nga shfrenimi (grykësia, koprracia etj), që për poetin janë më të lehta; pastaj nga shpirtligësia (dhuna, tradhtia), për të cilat poeti i jep dënimet më të rënda. Këtu i shohim të gjithë mëkatarët si e vuajnë dënimin e tyre. Dhe, së fundi, si përfundim i lumtur i këtij udhëtimi mahnitës, ashtu siç ndodh pas një ëndrre të vështirë, hipur mbi një qerre triumfi, vjen Beatriçja dhe e shpie fluturimthi në qiejt e Parajsës, nëpër 9 qiejt danteskë, ku sundon drita e përjetshme.Komedia e DantesPlanet shumëkuptimoreKomedia mund të lexohet në rrafshe të ndryshme kuptimore. Dante vetë thotë se vepra e tij ka më shumë se një domethënie.Është vështirë ta ritregojmë me disa fjalë subjektin tërësishem të Komedisë: në fakt, temat janë të ndryshme dhe ndërrojnë shumë herë. Elementet bashkuese janë prania e përhershme dhe e qëndrueshme e disa protagonistëve dhe tema e udhëtimit, i cili mund të shihet po ashtu si një ndryshim moral e fetar i personazhëve. Danteja vepron si një profet që flet në interes të Zotit për gjithë njerëzimin. Udhëtimi i tij është një alegori për përparimin njerëzor në tokë dhe i progresit të tij drejt Zotit. Aligieri e kërkon depërthimin te Perëndia dhe te besimi i thellë në forcën krijuese të mendjes njerëzore. Poeti këtu paraqitet si një kritikues i pamëshirshëm, i zjarrtë dhe i pasionuar që sulet kundër veseve, për të luftuar të keqen, për të vendosur mbi tokë një jetë më të drejtë e më të lumtur.

# EDITH DURHAM

Edith Durhamin e kanë përshkruar si mbretëreshë të pakurorëzuar të çështjes shqiptare. "Mikesha e përjetshme e shqiptarëve", e cilësonte Faik Konica. Mbreti Zogu i Parë e dekoroi me titull nderi me motivacionin: "Ajo na fali neve zemrën e saj dhe fitoi si këmbim vëmendjen e malësorëve tanë". Po kush ishte Edith Durham? Eksporatore, humaniste antropologjike rreth jetës në trojet ballkanike. U lind me 1863 ne Angli. Ajo rridhte nga një familje e madhe dhe e pasur. Edith ishte me e madhja nga 8 fëmijët e kirurgut Artur Eduart Durham. Në moshë të re, shëndetligë, me vullnetin e përkulur Edith Durham udhëtoi në Ballkan.

**Në Shqipëri**

Ajo bëhet dëshmitare e shumë ngjarjeve historike në Ballkan, rreth të cilave shkroi 7 libra, duke u fokusuar më shumë në çështjet shqiptare. I tregoi qartë botës për Shqipërinë dhe shqiptaret në një kohë kur kombi ynë rrezikohej të shuhej e kur propaganda e huaj villtëvier, e sidomos kur i kanoseshin rreziqe të shumta si në Jug nga agresoret grekë, ashtu dhe në Veri nga serbët e malazeztë, që kishin shkelur trojet tona e që kryenin masakra çnjerëzore kundër popullsisë. Turqia e dobësuar shumë ndodhej në buze të greminës dhe në Shqipëri i kishte ditët e numëruara. Serbia, Mali i Zi, Bullgaria, Greqia sipas një marrëveshjeje midis tyre, shfaqën lakmitë grabitqare për përvetësimin e tokave shqiptare.
Edith Durham udhëtoi nëpër shumë krahina, fshatra, qytete, male, fusha e lugina lumenjsh në Shqipëri. Udhëtime të rrezikshme e me plot të papritura dhe sidomos për një femër në vështirësitë e gjendjen që ndodhej Shqipëria në atë kohë.

**Përshkrimi i Sulovës**

E frymëzuar nga gjeografia, historia, mikpritja shkroi me simpati për popullin shqiptar, për virtytet e larta morale, të besës, zakoneve dhe trimërive, por edhe gjendjen ekonomike, sociale, fetare, hasmërinë. Përshkrimet e Edith Durhamit për krahinën e Sulovës kur udhëtoi nga Berati në Elbasan brigjeve të lumit Devoll në fillim të shekullit XX, e shoqëruar nga një suvari (xhandar kalorës), për të njohur më mirë atmosferën e asaj kohe me detaje interesante, karakterin origjinal të banoreve, zakonet, gjendjen sociale, (tregon një histori gjakmarrje), për vështirësitë e udhëtimit. Shënime të shkëputura nga vepra e saj "Brengë e

ballkanasve" faqe 293-294, ..."U larguam nga Berati për në Elbasan në orën 6 të mëngjesit, unë me kalin tim më të dobët që kam parë, sepse ai as vraponte, as mundte të ecte, por lëvizte gjithnjë duke u hedhur. Nuk mërzitem nga hedhjet e një mëzi për një farë kohe, por kur kjo zgjat për 12 ore rresht është e lodhshme. U gëzova që rruga ishte shumë e keqe që kali të ecte ngadalë, përndryshe udhëtimi qe i këndshëm. Shpejt arritëm në lumin Devoll dhe vazhduam gjatë bregut të tij.

Suvaria (xhandar kalores), një djalë i qeshur i zhdërvjellët i cili e quante udhëtimin tim çështje sporti, për qejf, gjë për të cilën ai e aprovonte plotësisht. Tha se përveç një pengese të vogël të tij private, rruga ishte plotësisht e sigurt. Prindi i tij plak e i mjerë, i cili në atë kohë nuk mund të zgjidhte vetë atë çështje nderi i qe dashur të largohej nga ai rreth.

**Zakonet dhe tradita**

Gjendjen e tij djali nuk e quante aq të keqe përderisa ishte futur në xhandarmëri. Kjo ishte një mbështetje mbrojtëse për të, sepse ishte i armatosur mirë. Për hatrin tim ai tha që shpresonte që të mos hasnim atë ditë me ndonjë nga armiqtë e tij dhe derisa fliste kështu ai shikonte nga të gjitha anët me sytë e tij bojë hiri prej shqiponje. Për fat të mirë ai nuk banonte për gjate rrugës që do të kalonim ne, por po ta shihte njeri mund t'i zinte pritë kur të kthehej. Sigurish ai s'ishte i marrë që të kthehej prapë nga kjo rrugë. Numrin e varreve të humbura që gjendeshin rrugës ishin dëshmitë e atyre fjalëve që na thoshte ky djalë.

Të gjithë burrat që lëronin tokën mbanin gjeverdare (pushkë). Barinjtë e kodrave kishin martina dhe gjerdanët plot me fishekë. Disa prej tyre ishin shume të rinj, çunakë të errët, fort të pashëm, të hedhur dhe sqimatarë me paraqitje krenarie sikur donin të thoshin "vëri gishtin kokës, jam unë këtu!". Jeta në këtë krahinë është shumë e rëndë, prandaj ata më të fortët mund të mbijetojnë. Gati çereku i tokës ishte i punuar, por brenda disa pyjeve shihej se po hapnin toka të reja të cilat ishin të shëndosha. Dolëm në një shesh të gjerë në mes të cilit gjendeshin dy drurë arrash të mëdhenj. Këtu suvaria ndali për t'u kënaqur me kujtimin e shenjave të plumbave në qitje me pushkë që kishin pasë bërë në këtë vend njerëz te ndryshëm.

**Udhëpërshkruesit**

Një vit më parë dy katundarë, atë e bir qenë qëlluar nga të zotet e asaj shtëpie në kodër derisa u vranë të dy. Tani s'kishte mbetur gjë veç qivuri i tyre, një grumbull i madh me gurë. Pse i vranë? Suvaria nuk e dinte ndoshta kishin armiqësi gjaku. Po të kenë qenë ashtu ata duhet të kenë qenë të marrë që s'kanë qenë të

armatosur. Që të dalësh jashtë pa qenë i armatosur në këto rrethana është aq budallallëk sa si të dalësh jashtë pa pasur ombrellë në Angli dhe pastaj të ankohesh pse u lage. Gjykatësit i kishin çuar në ferr. Ky është një vend pagan, që quhet Myslim, por as kishte as xhami, prift a hoxhë. Nuk gjendet në katundet e shumta të shpërndara nga të gjitha anët.

Krahina e Sulovës në shekuj nuk i ka shpëtuar as syrit dhe vizitës së të huajve. Udhëtarë, studiues, historianë, ushtarakë të lartë, shkrimtarë, inxhinierë, të kombësive të ndryshme: anglezë, austriakë, italianë, grekë, gjermanë, francezë, rusë etj. Dhe nuk janë të paktë ata që kanë shkruar: Ami Bue, Pukvili, Johan Georg Fon Hann, Edith Durhami, Gjergj Veith, Dayrrell Oaklej Hill, D Thurn etj. Janë interesante shënimet që kanë mbajtur. Një pjesë duke e përmendur, kur ua donte qëllimi apo misioni i caktuar, të tjerë, duke shkruar enkas për të. Natyrisht përshkrimet e tyre janë të pakta edhe shkarazi flasin për këtë krahinë, por me fakte, dhe informacione për traditat, dukuritë, gjendjen sociale e ekonomike, hasmërinë, gjeografinë, ndërtimet etj, për të cilat janë të domosdoshme për të ditur më shumë për të kaluarën tonë.

# EUGENE HENRI -PAUL GAUGUIN (1848-1903)

Sherret me thika, gallatat me marinarët, gruaja "e hequr qafe", arratisja për në Tahiti, harbimet seksuale: sa shumë aventura në jetën e "babait" të simbolizmit. Por nëse mendoni që ëndrra e tij ekzotike (dhe erotike) ishte një ekzistencë prej "egërsire të mirë", atëherë po gënjeni veten.

Një nga emrat më të famshëm dhe më të vështirë të historisë së artit është ai i Paul Gauguin-it, që shqiptohet "Goghèn". Së bashku me Cézanne-in dhe Van Gogh-un, është i treti piktor – muskëtier i pikturës moderne, që mbërrin pas fizhekzjarreve të impresionizmit. Cézanne-i do t'i hapë portat kubizmit të Picasso-s dhe Braque-it, Van Gogh-u do t'i jepnin rrugë Ekspresionizmit, apo më mirë të themi atyre piktorëve që binin pre e emocioneve, duke hedhur si të ishin duke punuar me kordhë me ngjyra mbi telajo, duke shprehur pikërisht shumë më tepër nga sa përshkruanin ndjenjat e tyre. Në të kundërt me këta, Gauguin-i do të jetë simbolist dhe primitiv, duke u hapur rrugë njerëzve si Matisse-i.Gauguin-i është një lloj "Club Méditerranée" në art, edhe pse më shumë sesa në Mesdhe, pushimet do t'i bëjë nëpër Paqësor. Neve, njerëzve të shekullit tonë, ky piktor francez i lindur në Paris në vitin 1848, nga një baba gazetar dhe një nënë gjysmë–peruane, na pëlqen, sepse paraqet ëndrrën e fshehur të çdo mashkulli perëndimor: të hiqet qafe, të braktisë shtëpi e katandi, apo jetën e përditshme dhe familjen e të fshihet, për të hapur ndoshta në një plazh një banak ku monton një aparat ekspresi, në një ishull që gjendet kushedi se ku, ku liria, dashuria dhe seksi janë e njëjta gjë.

Paul Gauguin-i është paksa Marlon Brando–ja i pikturës: aventurier, karizmatik dhe hajvan. Historia e tij ashtu si dhe pikturat e tij të gudulisin fantazinë, duke na shpënë në një botë erotike dhe ekzotike në të njëjtën kohë. E megjithatë, nuk e lëmë veten të gënjehemi nga ky personazh, që rrëfen se kërkon pastërtinë primitive dhe fëmijërinë e qytetërimit: Gauguin-i është një i përkëdhelur i Perëndimit. Rritet mjaft i llastuar nga gjyshi nga ana e nënës në Lima, në Peru. Kthehet në Francë, bëhet agjent i Bursës, në vitin 1873 martohet me danezen e varfër Mette Sophie Gad, me të cilën do të bëjë pesë fëmijë, fiton një mal me para, blen vepra të artit bashkëkohor. Pastaj, në vitin 1883 humbet thuajse të gjitha investimet e tij dhe vendos të bëhet artist.Lë familjen, që kthehet në Kopenhagen, dhe i hipën anijes për në Martinikë, në kërkim të origjinës së botës. Pikturon, por askush nuk do t'ia dijë për kuadrot e tij. Me një mik piktor shkon në Panama, ku për dy javë e vënë të gërmojë atë që do të bëhet "kanali" i fam-

shëm, gjë që e lodh shumë, derisa e pushojnë nga puna. Kthehet në Paris , ku si çdo piktor i asaj kohe që respektohet, jeton me mundime. Shkon në Bretanjë, ku pikturon gratë vendase me veshjet e bardha tradicionale. Rikthehet në Paris dhe takon Theo Van Gogh-un, e cili e bind të shkojë në Arles me të vëllain, Vincent-in, duke i ofruar gjashtë muaj të paguara.

**Veshi i Van Gogh-ut**

Gauguin-i e pranon ftesën, por do të rrijë atje vetëm dy muaj, duke u zënë me Van Gogh-un nga mëngjesi deri në darkë, derisa Vincent-i do të tentojë ta vrasë me një thikë, me të njëjtin teh me të cilin pak orë më vonë do të presë veshin e famshëm, duke e lënë mikun të tromaksur.Ka edhe nga ata që thonë që në sherr e sipër, veshin ia preu pikërisht ai, Gauguin-i. Sido që të ketë shkuar puna, simbolisti ynë ia mbath nga sytë këmbët nga Arlesi: preferon të vuajë nga uria në Paris sesa të vdesë mes luledielleve. Në vitin 1889 bëhet pjesë e një ekspozite në grup në Caffè Volpini. Kritika e mbyt. Kurse ai vazhdon të këmbëngulë. Përqafon teknikën që u quajt "cloisonniste", që me fjalë të thata është ajo e librave me ngjyrosje për fëmijë, imazhi ndahet në zona që duhet të mbushen me ngjyrë. Krijon një nga veprat e tij më të famshme: "Krishti i verdhë", që sot gjendet në Albright – Knox Art Gallery të Bufalos. Gjithmonë në të njëjtin vit, Gauguin-i do të bëjë një autoportret në një qeramikë në kormën e kanës, ndërsa e shoqja, së cilës nuk i dërgon më asnjë kacidhe, do të mendojë njëherë e mirë se atë e kanë lënë trutë. Edhe miku i vet, artisti Schuffenecker, që deri në atë kohë me shumë bujari i ka hapur derën e shtëpisë, vendos ta dëbojë.Gauguin-i është prepotent, egoist dhe egocentrik, as që do t'ia dijë për njeri. I shkruan Van Gogh-ut se asnjeri nuk e kupton. Van Gogh-u, që mendonte se ai vetë kuptohej edhe më pak, për t'ia dëshmuar këtë vret veten ca muaj më pas. Tashmë pa miq, i pakuptuar dhe i zemëruar me Evropën, përshëndet për herën e disatën herë të shoqen, duke i premtuar se do të kthehet i pasur dhe i famshëm. Niset në ditën e parë të prillit të vitit 1891, për në detrat e Jugut. Arrin në Tahiti, të cilin e gjen ndërkaq paksa të shkatërruar nga turizmi i kolonëve francezë. Zë miqësi me mbretëreshën e Maorëve dhe nuk kuptohet nëse arrin ta çojë në shtrat apo jo. Gauguin-i është një lloj përzierje mes një Robison Crusoe-je dhe një Carravaggio-je të Paqësorit, me ngjyrat e tij të forta dhe sensualitetin e trupave të modeleve njomëzake vendase e që mesa kuptohet nga ditarët e tij nuk binin dhe aq pre e lakmisë së tij prej maçoje latin. Primitive ndoshta, por budallaqe jo dhe aq.

**Në vend të Shënmërive, femra me pare**

Gauguin-i, megjithatë, nuk është dhe aq naiv sa të kërkojë vetëm pastërtinë e qytetërimit dhe të dashurisë: me intuitë e kupton se ekzotizmi mund të shesë dhe i dërgon telajot e tij në Paris, duke shpresuar se ndokush do t'i blejë. Të paktë do të jenë ata që do ta bëjnë. I veshur si njeri i egër, por me trutë e një kapitalisti, artisti mbetet i fiksuar nga suksesi dhe nga paratë që nuk duan të arrijnë. Gjatë qëndrimit të tij në Tahiti, gjithsesi ai punon në mënyrë mjaft intensive, zhytet në legjendat vendase dhe përzien imazhe të besimit të krishterë me idhujt polinezianë. Megjithatë, të mos iluzionohemi që frymëzimi i tij qe atmosfera tropikale. Gauguin-i mbërrin në ishull me një baule të mbushur plot me imazhe veprash të historisë së artit evropian, që do t'i shërbejnë si modele për pikturat e tij të ardhshme, ku shenjtët dhe shënmëritë do t'i zëvendësojë me personazhe që mbathin pareon tradicionale.Pas tre vitesh larg nga shtëpia, nostalgjia fillon të ndihet dhe ai riatdhesohet me shpenzimet e qeverisë franceze. I rikthyer në qytetërimin e kafeneve dhe bulevardeve, pa pasur as edhe një kacidhe në xhep, mjeshtri i detrave të Jugut pritet si mbreti i artistëve simbolistë. Në nëntor të vitit 1893, galeria Durand -Ruel i kushton një ekspozitë personale. Duke mos dashur t'ia dinë për lagështirën e vjeshtës, vizitorët e ekspozitës do të mbeten të magjepsur dhe të ngrohur nga ngjyrat tropikale të telajove të ekspozuar.Megjithë suksesin e publikut dhe të kritikës, nga 44 pikturat e ekspozuara vetëm 11 do të shiten. I kënaqur, por jo shumë, përpara se të vendosë të mërgojë përgjithmonë, Gauguin-i, që ndërkohë ka marrë një trashëgimi të vogël, rikthehet në Bretanjë. Në Pont–Aven do të lërë pa gojë të rinjtë artistë të atyre vendeve, duke u treguar zotësitë e tij seksuale dhe do zihet me grushte me marinarët, që i thyejnë një kavilje.Përpos këtyre aventurave patetike, do të vazhdojë të punojë duke eksperimentuar në këtë periudhë teknikën e stampimit, për të cilën do të bëhet mjeshtër i madh. Por tashmë egoist dhe ëndërrimtar i pashërueshëm, artisti ynë nuk do ta durojë më as Evropën dhe as përgjegjësitë mikroborgjeze. Tregtarit të tij të ri, Ambroise Vollard do t'i rrëfejë se "gjithçka ndodh në përfytyrimin tim të çmendur". Kështu në shtator të vitit 1895 do të rikthehet në Tahiti. Për fat të keq, sëmundja sifilizit (SIDA e viteve tetëqind) kishte nisur rrugën e vet në trupin e artistit që, megjithatë, në vitin 1897 gjen forcën për të pikturuar kryeveprën e tij gjigande, një telajo gati tetë metër të gjatë, një lloj Pranvere të Boticelli-it, që zhvillohet në vendet tropikale e që titullohet "Nga vijmë? Kush jemi? Ku shkojmë", që sot gjendet në "Museum of Fine Arts" në Boston.Do të ndjekë një fund të paevitueshëm, por i pathyeshmi Gauguin nuk do të reshtë kurrë së punuari. Në vitin 1901 do të largohet edhe më nga qytetërimi dhe do të

shkojë në një nga ishujt markezë, ku në vitin 1903 do të vdesë në një mënyrë jo shumë dinjitoze, pa së paku një varrim të krishterë, sepse ishte grindur me peshkopin vendas. Në 1906, Salloni i Vjeshtës do ta përkujtojë me një retrospektivë, që do të ndikojë talentet e rinj të asaj epoke, mes të cilëve një tip që e quanin Picasso… Shkrimtari Somerset Maugham do të rrëfejë jetën e këtij piktori të çuditshëm në një roman tepër të bukur "Hëna dhe gjashtë paratë". Ne, nëpunësit e ngratë të civilizimit e të konsumimit, përmes pikturave të Paul Gauguin-it do të vazhdojmë të ëndërrojmë arratinë. Në mos deri në Tahiti, së paku në bregdetin më të afërt.

# CHARLES PIERRE BAUDELAIRE (09.04. 1821 - 31.08. 1867)

Charles Pierre Baudelaire është një nga poetët më të mëdhenj të shekullit të 19të . Ai njihet si 'krijuesi i kritikës moderne', i cili tronditi bashkëkohësit me idetë e tij. Bashkë me Stèphane Mallarmè dhe Paul Verlaine, Baudelaire bën pjesë në grupin e Dekadentëve. Tek "Piktori i jetës moderne" (Le Peintre De La Vie Moderne – 1863), ai diskuton duke mbrojtur 'artificializmin', dhe shpjegon se vetja është origjinale, sepse është egocentrike, ndërsa virtuti është artificial sepse për të qënë të mire, ne duhet të shkojmë kundër impulseve tona natyrale. Charles Pierre Baudelaire lindi në 9 Prill 1821, në Paris, ku dhe jetoi shumicën e jetës së tij. Babai, François Baudelaire, ishte një ish-prift i ve dhe në moshën 60 vjeçare ai u martua me Caroline Dufaÿs, një 26 vjeçare, e cila ishte rritur jetime dhe e varfër. Pas vdekjes së të jatit në 1827, e ëma u martua me Majorin, Jacques Aupick. Baudelaire dhe Aupick kishin fillimisht mardhënie të mira , por në vitin 1830 ata filluan të hasnin disa vështirsi në komunikimin midis tyre. Aupick, rrjedhimisht u bë senator.
Ai vdiq në vitin 1857. E ëma e Baudelaire ishte figura kryesore në jetën e tij dhe martesa e saj e dytë si dhe ngjarje të tjera që shtynë në një ndarje midis tyre, shkaktoi dhimbje të madhe për të. Tek 'Një zemër e zbuluar' (On Coeur Mis À à Nu – 1897), ai ka shkruar : "Ndjenja e vetmisë prej fëmijrisë. Pavarësisht nga familja – dhe mbi të gjitha kur isha i rrethuar nga fëmijë të moshës sime – kisha parandjenjën se isha i destinuar të jetoja në vetmi të përjetshme." Jean-Paul Sartre ka hedhur mendimin tek libri 'Baudelaire' (1947), se ndarja e tij nga e ëma e shtyu të mendonte se ai ishte një njeri i vetëm dhe se jeta e tij nuk kishte ndonjë vlerë.
Baudelaire studioi në shkolla konviktore. Fillimisht në kolegjin 'Royal' në Lyon nga viti 1832 deri në vitin 1836 dhe më pas në liceun Louis-le-Grand, në Paris, nga viti 1936 deri në 1939, nga ku dhe u përjashtua. Në 1840 ai filloi studimet në degën e avokatisë në Ecole de Droit, edhe pse pasioni i tij ishte të shkruarit. Mendohet se kjo ka qënë dhe koha kur ai u dha pas përdorimit të opiumit si dhe periudha kur Baudelaire u sëmur me sifilis. Gjëndja shëndetsore e detyroi të futej në borxhe dhe të mos mbaronte shkollën. Për dy vjet Baudelaire përdori lekët që i kish lënë i ati, por me urdhër të këshillit gjykatës atij ju ndalua kjo lloj e ardhure. Pas këtij urdhëri ai u mbështet tek e ëma, si për ndihmë financiare ashtu dhe për kujdes shëndetsor. Shkas tjetër për borxhet e tij ishte dhe jetesa

ekstravagante, nga e cila ai nuk hoqi dorë pas sëmundjeve apo problemeve të tjera.
Në vitin 1841 kujdestarët e tij e dërguan në Indi si ndëshkim ndaj sjelljes së shthurur, por rrugës ai ndaloi në Maurius ku dhe qëndroi për pak kohë, dhe kështu nuk e vazhdoi më tej udhëtimin e nisur për në Indi. Gjatë kthimit në Paris, në vitin 1841, Baudelaire takoi Jeanne Duval, grua mulate, e cila u bë e dashura e tij, si dhe e frymëzoi të shkruante "Venusi I Zi". Gra të tjera të cilat frymëzuan jetën e tij ishin Mme Apollonie Sabatier (1857). dhe aktorja Marie Daubrun (1854-1855), gjithsesi gjatë pjesës më të madhe të jetës, Baudelaire i ruajti marrëdhëniet me Jeanne.
Nga fund i viteve 1840, Baudelaire u morr me politikë. Ai luftoi në barrikada gjatë revolucionit të vitit 1848 dhe po në këtë vit, bashkë-themeloi revistën "Siguria publike" (Le Salut Public). Baudelaire ishte përkrahës i Proudhon ndaj dhe ishte kunda kryengritjes së Louis-Napoleon Bonaparte në Dhjetor 1851. Pas kësaj periudhe ai ju largua politikës dhe përqafoi ide dhe sjellje reaksionare.
Baudelaire publikoi novelën e tij të pare "La Fanfario", në vitin 1847. Novela flet për aspiratat artistike dhe lidhjet romantike të një shkrimtari të ri nga Parisi dhe është vlerësuar për përmbajtjen e saj autobiografike si dhe për paraqitjen e teorive aestetike të Baudelaire.
Nga viti 1852 deri në 1865-ën ai u mor me përkthimin e shkrimeve të Edgar Allan Poe. Kur libri "Lulet e së keqes" (Les Fleurs Du Mal) doli nga shtypi në vitin 1857, Baudelaire dhe gjithë personat e lidhur me shtypjen e librit u ndoqën penalisht nga shteti dhe u quajtën fajtore për fjalor të shthurrur dhe vulgaritet. Si rrjedhojë gjashtë nga poemat e këtij libri nuk u publikuan. Këto poema u botuan në Bruksel, 1866 në përmbledhjen 'Shkatërrimet' ( Les Épavesto).
Për Baudelaire 'dashuria' ishte humbja e pafajsisë. Ai shkruan : "faire l'amour, c'est faire le mal," të bësh dashuri është njësoj si të bësh keq. Por dashuria është në të njëjtën kohë kënaqsia më e madhe dhe të bësh keq me qëllim është një burim epshi. Në lidhje me këtë argument ai është shprehur : "pasi i studiova me kujdes thellësitë e imagjinatave të mia, e kuptova se unë kam qënë gjithmonë i fiksuar pas pamundësisë për të kuptuar disa nga sjelljet apo mendimet e njerzve, të grumbulluara nga hipoteza e ndërhyrjes së një force të keqe nga jashtë."
Edicioni i dytë i "Lulet e së keqes" me poema të reja, u publikua në vitin 1861. Në atë kohë Baudelaire njihej dhe si kritik.
Midis shokëve të tjerë, gjatë kësaj periudhe ai shoqërohej dhe me Édouard Manet , punimet e së cilit ishin refuzuar vazhdimisht nga juria e "Sallonit të Parisit" (Salon de Paris – ekspozita zyrtare e arteve të bukura në Paris). Pas ekspozitës të vitit 1845, Baudelaire parashikoi në një farë mënyre në lidhje me Manet,

duke u shprehur : "Ai do të jetë piktori i vërtetë i cili do të mund të nxjerrë në pah anën epike të jetës së përditshme dhe do na bëjë të kuptojmë se sa të mëdhenj dhe poetikë jemi, të veshur me gravatat dhe këpucët e llustruara."
Edicioni më i vonshëm i librit "Lulet e së keqes" u publikua në 1868. Ky edicion përmbante mbi 25 poema të papublikuara më pare. Essetë e Baudelaire mbi artin janë publikuar nën emrin 'Curiositès esthètiques" ndërsa ato mbi letërsinë dhe muzikën janë publikuar në përmbledhjen "L'art romantique". Baudelaire e urrente poezinë filozofike (1846) sepse sipas tij ajo i përkiste një zhanri të fallcifikuar.
Në 1862 Baudelaire pësoi një infakt në zemër dhe problemet me shëndetin u shtuan, kjo si pasojë dhe e përdorimit të opiumit, hashashit dhe alkoolit. Po në 1862, Manet pikturoi portretin e Jeann (e dashura e Baudelaire) titulluar 'La Maïtresse de Baudelaire'. Në 1866 Baudelaire u kthye në Paris, pas një qëndrimi të gjatë në Bruksel, ku kish jetuar në hotelin Le Grand Miroir. Gjatë këtaj periudhe ai vizitoi Mechelen, Antëerp, Ghent, dhe Liege.
Por më pas ai u sëmur rëndë dhe ju desh të qëndronte në sanatorium. Inatin e tij në lidhje me Belgjikën dhe belgët e shprehu në pamfletin "Pauvre Belgique!". Baudelaire mallkonte dhe urrente gjithë Belgjikën dhe belgët në veçanti qytetin e Brukselit, gratë e tij, burrat, fëmijët, ushqimin, politikën etj Ai nuk mundi ta mbarronte librin me përmbledhje mallkimesh për Belgjikën, por materiali i tij është shtypur në disa edicione.
Vitet e fundit të jetës së Baudelaire ishin të mbushura me probleme financiare dhe shëndetsore. Ai vdiq në krahët e së ëmës, në 31 Gusht, 1867, në një klinikë në Paris. Në një letër drejtuar së ëmës Baudelaire shprehet : "Siç duket na ishte shkruar ta donim njëri tjetrin me sinqeritet dhe butësi të madhe, deri në fund të jetëve tona. Por duke pare veten dhe pozitën tonë, jam i bindur se njëri nga ne do të vrasë tjetrin."

# ÇARLS DIKENS, MJESHTRI I MADH I FJALËS DHE MENDIMIT

Vërtet, fati i tij kishte pësuar disa herë çaste kritike. Martesa e tij dhe vepra e tij e parë e mirëfilltë letrare mund të përcaktohen rreth së njëjtës kohë. Çarls Xhon Hafëm Dikensi (1812-1870), është pa as më të voglin dyshim romancieri më i mirënjohur e mbase më i madhi ndër romancierët anglezë, i cili u lind në Lendport, një nëndarje e Portsit, me banim në vargun e shtëpive në "Rrugën Tregtare". Shtëpia në fjalë mund të njëjtësohet se është kthyer në njëfarë kuptimi në një vend pelegrinazhi apo në një përmendore popullore, duke u mundësuar vizitorëve që vetëm me një a dy udhëtime të lidhin dy emrat kombëtarë më romantikë, Dikensin me Portsin dhe Nelsonin me Portsmuthin. Por, përveç kësaj dobie me interes vendor, thuajse gjeodhënor e simbolik, adresat e sotshme s'bëjnë tjetër vetëm se tregojnë për fatin ikanak dhe të shkatërruar të shtresës shoqërore dhe familjes nga e cila vinte ai. S'do të bënim tjetër veçse do ta tepronim po ta krahasonim me "Rrugën Lent", në Barë, e cila do të kujtohet, "për banorët shtegtues, që zhdukeshin zakonisht në prag të ditës së parë të tremujorit1". Ka të dhëna për jetën prej shtegtari që bënte bota shoqërore së cilës edhe i përkiste. Është fjala për shtresën e mesme; ai i takonte, siç mund të thoshte ndokush, klasës së mesme që ishte e paqëndrueshme, e cila përbënte një klasë njëmend të pasigurt. I ati, Xhon Dikensi, ishte një nëpunës në zyrën e Ministrisë Luftarake të Flotës Detare dhe përgjatë tërë jetës së tij ishte një njeri me gjendje shoqërore fort të ndryshueshme e të lëvizshme, kjo deri në njëfarë mase, për shkak të fatkeqësive që i ranë në jetë dhe pjesërisht për faj të tij. Thuhet se Dikensi e përvijoi atë në një dritë më të butë te Mikobri dhe në një pamje më zymtake dhe realiste te Dorriti. Kundërshtia midis këtyre dy burrave, sikurse dhe e gjendjeve të humorit të tyre, duhet të shërbejë si një paralajmërim kundër paaftësisë për të kuptuar mirëfilli idenë dikensiane të "personazheve burimore". Zakoni për t'u larguar nga njëri vend në tjetrin u kishte shkaktuar padrejtësi të mjafta shumë njerëzve dhe nga kjo mund ta ketë pësuar edhe Xhon Dikensi; e ndoshta nga kjo lloj padrejtësie e pësoi më shumë zonja Elizabeta Dikensi, me mbiemrin e vajzërisë Berou, të cilën Dikensi e ka mishëruar në personazhin e zonjës Nikëllbi. Ndoca mund të pyesin, jo pa pikëllim, nëse ekzistonte përnjëmend zonja Nikëllbi. Por, sido që të jetë puna, s'ekzistonte kurrfarë njeriu që të ishte si Dorriti edhe Mikoberi. E vërteta është se do ta keqkuptojmë qysh në krye të herës natyrën e përfytyrimit dikensian, nëse mendojmë që këto

gjëra s'janë tjetër veçse portrete stampë bardhë e zi. Gjithë çështja është se Dikensi mbështetej mbi të dhënat njerëzore dhe i kthente ata, sikundër mund të thotë dikush, në qenie mbinjerëzore. Por është më se e vërtetë se Xhon Dikensi qe lloji i njeriut që s'rrinte kurrë në një vend dhe kjo shërben si pikëlidhja kryesore e Çarls Dikensit me Portsin, ose më saktë mungesës së lidhjes së tij me të. Ai ishte vetëm dy vjeç kur e gjithë shtëpia e tij u zhvendos një copë herë të shkurtër në Londër dhe paskëtaj për një kohë më të gjatë në Çatam. Kjo ishte ndoshta periudha më fatlume që i dha trajtë fëmijërisë së tij të hershme, ndërsa për familjen e tij qe periudha më fatkeqe. Kantieri detar i Çatamit, kullat e Roçesterit, kopshtet tok me rrugët e mëdha të Kentit i mbetën në kujtesë gjatë gjithë jetës si i vetmi kujtim i zakonshëm i një vendi amtar që e rriti; në vitet e mëvonshme shtëpia e tij kishte një pamje fort të përçmuar në rrugën e madhe kur shihej nga kodra Geds, kurse kulla e katedrales ngrihet sërishmi në shikimin e tij të fundit, në ëndrrën e tij mpirëse të quajtur "Edvin Druidi". Pikërisht atje ai kishte kohë të lirë për të mësuar nga librat, por që në të vërtetë nuk kishte moshë për të mësuar nga jeta; më së pari, në kuptimin e ngushtë të fjalës ai mësoi nga librat e shkollës, nga zoti Gajls, një meshtar baptist në Çatam; më së dyti, mbase duke nxjerrë dobi më të madhe, nga një pirg i zakonshëm romanësh të vjetër që përfshinin një pjesë të madhe të letërsisë më të shquar angleze, letërsi nga e cila mund të mësonte jashtëzakonisht shumë: Roderik Randomi, Robinson Kruzoja, Tom Xhonsi dhe famullitari i Uejkfilldit.

S'kishte mbushur ende dhjetë vjeç kur e gjithë familja e tij mori përsëri rrugën e shtegtimit. Xhon Dikensi qe mbytur deri në grykë me borxhe; ai e vazhdoi zakonin e tij të ndryshimit të adresave; e fundja adresë e tij ishte "Burgu i Borxhlinjve" në Marshalsi. Bashkëshortja e tij, nëna e tetë fëmijëve, ku Çarlsi ishte i dyti, i duhej të bënte konak në një kamp të shkretë në qytezën Kamdën dhe të çelte një "institucion arsimor" të rrënuar. Në këto e sipër Çarlsi fatkëputur po mësonte mësimet e tij në një lloj institucioni arsimor krejt të ndryshëm. Mbasi e ndihmoi të ëmën në gjithfarë punërash të ulëta, ai u hodh tutje që ta siguronte vetë bukën e gojës, duke u ngjitur etiketa e duke mbushur kutitë me bojë të zezë këpucësh në një punishte që merrej me prodhimin e bojës së zezë për lyerjen e këpucëve në vendin e quajtur "Olld Hangërford Steirs". Bojatisja ishte përnjëmend simbolike; Dikensi nuk kishte asnjë hije dyshimi se kjo periudhë e fëmijërisë së tij ishte më e errëta e jetës së tij dhe gjendja e tij shpirtërore atëbotë qe e tillë që ai ishte gati të lyente gjithë veten e tij me bojë të zezë, porsi aktori që luante rolin e Otellos. Këtë periudhë pesimiste, që dallohej vetëm për poshtërim dhe monotoni shpirtcopëtuese, ai e përshkruan shkurtimisht te romani "David Koperfildi". Të thuash se atë e kishte mbytur një zemërim i

hidhur është pak, pasi duket sheshit se ai tashmë kishte arritur të zhvillonte një syçeltësi e vëmendje të çuditshme. Në kohën kur robërisë së tij i erdhi fundi, dhe të atit i kishin lënë një trashëgimi pikërisht siç kishte rënë në burg (pikërisht si te Mikoberi që gjërat i marrin për mirë dhe pastaj për keq), djali nuk mund të quhej më i zakonshëm, e aq më pak fëmijë. Ai e quan të atin endacak, "Babai Plëngprishës"; por familja e tij kishte lënë vraga të pashlyeshme dhe te vetë qenësia e një djali kaq syçelë dhe kritik siç qe ai. Na bën menjëherë për vete pjekuria pothuajse djallëzore e satirës së tij; ca nga fragmentet më të shkëlqyera të jetës së burgut të pikuikëve dhe dorritëve ndeshen në letrat vetjake që i përkasin jetës së tij të hershme. Patjetër, ai kishte parë ngritjen e gjendjes së familjes së tij, e cila në rastin e tij pasqyrohet në periudhën e shërbimit si nëpunës për llogari të zotit Blekmor, i cili qe pronar i Grejz Innit2, dhe pastajthi në zanatin po aq të suksesshëm, e shumë më tepër të pëlqyeshëm, të reporterit të një gazete dhe së fundi të reporterit të Parlamentit. I ati ishte ai që kishte nisur zejen në fjalë, por tashmë i biri i kishte vënë vulën, si reporter i gazetave Dielli i Vërtetë, Pasqyra e Parlamentit dhe Kronika e Mëngjesit. Pikërisht gjatë kësaj kohe ai është i shkathët, mendjemprehtë dhe i paanshëm; në këtë periudhë çdo vëzhgues mund të shikonte shpesh atë shkëlqim të metaltë në fytyrën e tij. Kjo ia vlen të përmendet, pasi disa emocione shoqërore të shëndetshme që ai u kishte dalë gjithnjë në mbrojtje e kanë shtrembëruar disi personalitetin e tij në sytë e moralistëve, të cilët kishte qejf t'i shante sy më sy. Dikensi ishte një dalzotës i vërtetë i gjenialitetit, por gjithsesi ai nuk u tregua ngaherë gjenial. Një prej skeçeve të tij më të hershme, që u botua jo shumë kohë pas kësaj kohe, s'qe veçse një mbrojtje e kremtimeve të krishtere të Krishtlindjeve kundrejt puritanëve dhe utilitaristëve; skeçi në fjalë titullohej "Krishtlindje poshtë tri kokave". Gjatë gjithë jetës së tij mbrojti trimërisht dëshirat e skamnorëve dhe këmbëngulte që Hyji u kishte dhënë atyre jo vetëm birrë dhe rum, por edhe verë, për t'ia gëzuar zemrën njeriut. Por e gjithë kjo e kishte mjegulluar karakterin e tij me shtëllungat e gostive dhe papërgjegjshmërisë, të cilat nuk e kishin bërë të veçantë në llojin e vet. Edhe në rini, e cila është periudha e papërgjegjshmërisë, Dikensi e tregon veten në njëfarë mënyre jashtëzakonisht të përgjegjshëm. Ai i kundërvihej me mish e me shpirt kotësisë së familjes së tij; ai ishte si ambicioz, ashtu edhe i palodhur; madje ka nga ata që janë të mendimit se ai është edhe i ashpër. Ai ushqente zemërim për Skimpolët po aq sa edhe për Gredgrindët.

Vërtet, fati i tij kishte pësuar disa herë çaste kritike. Martesa e tij dhe vepra e tij e parë e mirëfilltë letrare mund të përcaktohen rreth së njëjtës kohë. Tashmë ai kishte nisur të shkruante skeçe, kryesisht për revistën "Revista e Vjetër Mujore", të cilat ishin në kuptimin e gjerë të fjalës karikatura, të sendeve të zakonshme

që gjendeshin nëpër rrugë dhe tregje. Ato i pajiste me ilustrime Kruikshanku, që në ato faza të hershme të karrierës së Dikensit historia e ilustruesit shpesh ngre më shumë peshë se autori vetë. Kjo qe plotësisht e vërtetë për eksperimentin tjetër të tij, që ishte mbase më i rëndësishmi, porse kjo është tipike, pavarësisht nga epoka dhe koha e rrojtjes së tij. Skeçet në prozë mbanin nënshkrimin "Boz" dhe nënshkrimi qe bërë një kinse emër i njohur kur zotërinjtë Çepmen dhe Holl, botuesit e tij, e këshilluan ta zgjeronte projektin. Një humorist mjaft i njohur për kohën, Sejmori, botoi një sërë karikaturash që ilustronin peripecitë apo prapësitë e "Klubit Nimrod", një grup që përbëhej nga sportistë amatorë, të paracaktuar që të pakësoheshin e megjithatë të rriteshin pambarimisht në një figurë të vetme, atë të Nataniel Uinkllit. Dikensi dha pëlqimin që të shkruante tekstin, i cili s‘ishte tjetër veçse buzët zbukuruese që qarkojnë tablotë, dhe pikërisht në këtë stil krejt të çuditshëm, dytësor, të nënshtruar e madje të parëndësishëm, trajtësoi në radhë të parë në përfytyrimin njerëzor epikën dhe pantomimën e Pikuikut (1837). Dikensi arriti t‘ua mbushte mendjen botuesve të tij që ta lejonin "Klubin Pikuik" të pasqyronte interesa më të larmishme ose të veçanta, duke i kujtuar zotit Uinkëll që të paraqiste ose të keqparaqiste kuptimin fillestar të sportit; pikërisht me anë të kësaj shtyse që i dha pavarësia Dikensi mundi të lirohej nga stili bajat dhe nisi një revolucion dhe peripeci artistike të re. Një nga arsyet që dha, ishte se ai nuk kishte kurrfarë njohurie të veçantë mbi sportet e lojërat dhe kështu vazhdoi duke e bërë edhe më të qartë argumentin në fjalë ngadhënjisht nëpërmjet përshkrimit që i bëri lojës së kriketit në "Dingli Dell". Gjithsesi, loja e kriketit vetmisht sqaroi saktësisht lojën që Dikensi e fitoi aq lavdishëm; dhe përse ai gjuajtës3 i tërbuar dhe i keqmësuar kreu me mijëra vrapime të pavenda dhe që s‘u nxor asnjëherë jashtë? Njerëzve shpejt u doli nga mendja Seimori, sporti, "Klubi Nimrod" dhe "Klubi Pikuik". Kësisoj atyre u doli nga mendja gjithçmos që harroi edhe ai dhe ndoqën gjithë sa ndoqi edhe ai; por loja sa vjen e bëhet përherë më e madhe dhe më e fortë. Drejtimi i historisë gjarpëron; toni i historisë ndryshon; shërbestari që Pikuiku e gjeti duke pastruar çizmet në oborrin e brendshëm të klubit bëri të tijën qendrën e skenës, e madje u ngrit edhe mbi Pikuikun; ndërsa ky i fundit nga një palaço i kapardisur bëhet një zotëri zemërgjerë, i nderuar e vjetërak; kurse bota ende ndiqte atë shndërrim skene të mrekullueshëm tok me dëshirat e saj, shndërrim që vazhdon deri më sot. Kjo ishte shfaqja e Dikensit në letërsi. Shumë njerëz u përçapën të ndërhynin në jetën e tij letrare dhe sidomos në stilin e tij të të shkruarit, por Dikensi përpiqej me mish e me shpirt të ruante stilin dhe gjenialitetin e tij të papësëdytshëm. E kjo, nga ana e vet, bëri që ai ta shtynte jetën krahas shumë armiqve, smirëzinjve dhe përbetarëve që deshën t‘ia hanin kokën. Mendimi i tij i patundur qe vënia

e letërsisë në shërbim të shoqërisë, pikërisht të asaj pjese që vuante tmerrësisht nga pasojat e kapitalizmit që asokohe po merrte trajtë.
Ashtu si Pikuiku përbënte themelimin e jetës së tij botore, po ashtu edhe martesa e tij përbënte natyrisht themelin e jetës së tij vetjake; dhe kjo ka qenë, gjithashtu, objekt kritikash dhe simpatie. Shumë pak njerëz ishin në dijeni të botës së tij shpirtërore, me gjasa tre a katër. Dhe pikërisht ky grusht njerëzish pranuan që të mos flitnin shumë për shkrimtarin në fjalë, duke mos e ngarkuar aspak me faj. Njëri nga shefat e gazetës të titulluar "Kronika e Mëngjesit", Xhorxh Hogarti, që ishte mahnitur kaq shumë prej skeçeve të "Bozit", nguli këmbë që rubrika e mbipërmendur të përmirësohej duke ia rritur në këtë mënyrë pagesën shkrimtarit. Ai e njohu Dikensin me familjen e tij dhe sidomos me të bijat, me të cilat shkrimtari u tregua së tepërmi miqësor e mjaft i dashur. Ai hodhi kurorë me njërën prej tyre, me Katerinën, dhe sigurisht u martua pse e donte, por mbase jo me atë lloj dashurie që i jep burrit domethënien e plotë e të rëndësishme të asaj që ai është duke bërë. Por në vend të kësaj është patosi i historisë, që në kuptimin e miqësisë rrojti më gjatë se dashuria, s‘ka si të mos thuhet se një prej motrave të bashkëshortes së tij, që e kuptonte më mirë, mbeti mikja e tij e ngushtë shumë kohë pasi martesa e tij ishte bërë një keqkuptim i tejzgjatur; deri tani martesa e tij duhet kuptuar si një hap që Dikensi e hodhi drejt sigurisë dhe suksesit; pak më pas ai ra në një dashuri të zjarrtë, dashuri që e shoqëroi gjatë gjithë jetës dhe po në këtë kohë ai u shfaq si një shkrimtar i mirënjohur dhe i fuqishëm në botë; ai nuk bëri më kurrë prapa, derisa dha shpirt tridhjetë vjet më pas, duke gëzuar ende lavdinë e tij të madhërishme.
Vepra tjetër e tij ishte "Oliver Tuisti" (1838), të cilën e shkroi që ta dallonte me Pikuikun. Nëse rrengu i parë kishte bërë punë, atëherë edhe ky i dyti do të ecte në të njëjtat gjurmë. Kishte shumë të ngjarë që Dikensi po provonte gjenialitetin e tij; por ai sigurisht u tregua mjaft guximtar duke vënë në provë popullaritetin e tij. Është më se e vërtetë që "Oliver Tuisti" s‘është veç një përzierje fort çudane mes melodramës dhe realizmit; si realizmi, ashtu edhe melodrama janë enkas të errëta dhe zymtake. Sidoqoftë, është me fat që në librin e tij të dytë ai futi në lojë atë që mund të quhet dhuntia e tij e dytë. Të krahasosh humorin me patosin e tij është më se e rëndomtë, pasi ç‘është e vërteta s‘mund të bëhet kurrfarë krahasimi. Por humori dhe llahtara e tij mund të krahasohen përnjëmend; dhe ai vërtet kishte dhunti për njëfarë lemerie, e cila në gjuhën e popullit përkthehet të ushqehesh me frikërat. Kjo gjallëri e shtypur është për shkak të dashurisë që ai ndiente për jetën, të cilën s‘e humbi për asnjë çast; ndërsa dashuria për vdekjen, gjë që s‘është tjetër veçse dëshpërim dhe pesimizëm, ishte i pakuptimtë për të derisa dha shpirt. Kjo lloj llahtarie që më pas ngjizi vdekjen e Krukut tashmë

gjendet tek "Oliver Tuisti"; porsi përsëritja e padurueshme që buçet në veshët e vrastarit "do të pastrojë njollat e baltës, njollat e gjakut" e kështu me radhë. Për pjesën e mbetur, fabula është e pakuptimtë, kurse shkëndijat e haresë janë të shkëlqyera, por gjithsesi të pakta; sidoqoftë, ekziston një aspekt tjetër i librit që i jep rëndësi historisë së Dikensit. Dhe ky s'është vetëm romani i tij i parë i maktheve, por gjithashtu edhe i pari i traktateve të tij shoqërore. Te rreshtat e përshkrimit të Pikuikut në burg bie në sy protesta shoqërore, por burgu i Pikuikut ishte ku e ku më i butë krahasuar me strehën bamirëse të pleqve të Oliverit. Dikensi është dëshmitar, tokthi me Hudin, Kobetin e mjaft të tjerë, se të gjithë njerëzit bujarë kishin mendimin se streha vorfnore4 ishte si diçka çuditshmërisht e re, e vështirë dhe çnjerëzore. Ngandonjëherë thuhet se kjo (streha vorfnore) vrau Bambëllin; do të qe më e lehtë të thuhej se, duke i dhënë jetë Bambëllit, ai krijoi diçka me anë të së cilës do të bëhet gjithnjë e mundur vrasja e burokracive.

Sido që ta quajmë kalimin e Pikuikut tek "Oliver Tuisti" një ndryshim nga komedia në tragjedi, apo veçse një ndryshim nga farsa në melodramë, i rëndësishëm është veprimi tjetër i Dikensit që i përzjeu të dyja këto në raporte të barabarta. Duke treguar se sa shumë mund të ndryshojë, ai përpiqet të na tregojë se sa mirë ia del t'i ndërthurë këto të dyja me njëra-tjetrën. Ia vlen të vërehet pasi kjo sqaron në një masë të madhe dështimin, si edhe suksesin e artit të tij të marrë si një të tërë. Madje mund të themi se, deri në fund, kjo lloj shfaqjeje e fuqisë vazhdoi të përbëntë dobësinë e tij kryesore. Kur kritikët në përgjithësi e quajnë atë vulgar, kjo s'nënkupton tjetër se kritikët janë veçse snobë. S'është aspak vulgare të pish birrë apo të përshkruash pirjen e saj, ose të kënaqesh me humorin e njerëzve që kanë vërtet humor, të cilët rastisin të kenë mbathur çizme të zeza, si Sem Uelleri. Por është paksa vulgare të tregosh se je Ekonomati i Përbotshëm; njeriu shkruan jo vetëm për atë që do të shkruajë, por edhe për gjithçmos që dëshiron të lexojë. Shumëçka që në veprën e tij mund të quhet dështim në kuptimin e mirëfilltë të fjalës është më së shumti për shkak të etjes së tij të madhe për të korrur sukses të përbotshëm. Nuk ka kurrgjë të gabuar për hokatarin që qesh me të madhe me to. Dikensi, në një nga ato letrat e tij të pafundme vetjake, të cilat janë më zbavitëse se sa romanet e tij të botuara, e përshkruan veten si "njeriu që ishte fund e krye argëtues"; dhe i tillë ishte. Por kur i vihet punës për të provuar se ai ishte jo vetëm humorist, por edhe patetik, tejet tragjik, jashtë mase i fuqishëm, jo gjithmonë i gëzohet ndjesisë së fuqisë në punën e tij, përkundrazi i gëzohet ndjesisë së fuqisë që ushtron mbi lexuesit e veprave të tij. Në shfaqje teatrore private ai ishte një aktor i admirueshëm dhe ndonjëherë, mjerisht, këto ktheheshin në shfaqje teatrore të hapura. Lidhur me

këtë anë të karakterit të tij ai digjej nga dëshira e zjarrtë e Tullit5 për të luajtur Hamletin. Kur përshkruante humorin e turmës, ai e shfaqte me të rrallë veten si një demokrat i njëmendtë. Por kur përçapej të komandonte lotët dhe emocionet e saj, ai ngjante krejt me një demagog; domethënë, ai nuk ishte nga ata që bëhej njësh me turmën, por përkundrazi orvatej ta joshte dhe ta drejtonte atë. Një prej mënyrave me anë të të cilave ai e shpaloste këtë dhunti, në mos vulgaritet së paku krenari, qe, duke iu bërë tashmë zakon duke zënë fill që nga kjo kohë e më pas, ecja krah për krah në të njëjtin libër e pesë historive të ndryshme të shkruara në pesë stile të ndryshme. Aktorit që jetonte brenda tij i pëlqente t'i tregonte dhuntitë e tij të shumëfishta dhe lehtësinë me të cilën bëhej si njëri, ashtu dhe si tjetri. Ai s'e kuptonte mjaftueshmërisht qartë që disa pjesë i luante pikërisht si aktor i dorës së parë, të tjerat si aktor i dorës së dytë, ndërsa të fundit si aktor pa pikë vlere. Ai s'ia kujtonte dot vetes se ndonëse çdo teme i kthehej me lirshmëri të njëjtë, prapëseprapë jo me të njëjtin ndikim. Por, pavarësisht nga dëmet që i solli ambicia e përbotshme, ai u vlerësua për librin tjetër të tij. "Pikuiku" shquhet për një ngjyrim mbizotërues hareje, ndërsa "Oliver Tuisti" për gjendjen e rëndë, për të mos thënë zymtësinë; por me romanin "Nikolas Nikëllbi" (1839) bie në sy një metodë krejt e re, e cila ngjan bash si një model me viza të bardha e të errëta. Dallohet melodrama dhe në romanin në fjalë ai është edhe më melodramatik se tek "Oliver Tuisti"; por kjo është veç zymtësi dhe ngrysje. Ndërsa komedia ose farsa tashmë tregon për pjekjen e shpejtë të gjenisë së tij në fushën e letrave. S'ka shoqëri teatrore më të mirë në gjithë letërsinë, se sa shoqëria shëtitëse e zotit Vinsent Krumlesit.

Megjithatë, mëtimi i tij për të shkruar lidhur me gjithë llojet e shijeve të njerëzve, gjë që çoi në krijimin e romanit seriozo-komik, sqaron po ashtu fazën tjetër të karrierës së tij. Gjatë gjithë jetës së tij artistike bie në sy apo del në pah njëfarë ambicie për të botuar botime të shumanshme; një suazë e madhe për mjaft tablo; një sistem rrëfenjash që përmbajnë tregime si "Netët Arabe". Pikërisht është ambicia që e shtyn më pas të bëhet botues i dy revistave, "Bota shtëpiake" dhe "Një vit plot". Te këto revista bie në sy kuptimi fillimor i ndjesisë së shitores; dhe aluzioni tjetër i dëshirës së pafre për të mbajtur një tregtore në të cilën të shitet gjithçka. Dikensi bëri emër me romanin "Nikolas Nikëllbi". Ndërsa plani tjetër që do të quhej "Sahati i pronarit Hamfri", do të përbëhej nga histori të ndryshme treguar nga një tokicë miqsh. Me mendimin për t'i bërë ato sa më miqësore ai i ktheu disa prej tyre në miq të vjetër; duke rifutur zotin Pikuik dhe dy uellërët, ndonëse këto personazhe vështirë se mund të quheshin të punuar mjeshtërisht, autori e kishte përqendruar vëmendjen në gjëra krejt të tjera. Njëra prej këtyre qe një roman historik, ngjizur mbase më shumë sipas stilit të Skotit se sa stilit

prozaik të Smolletit6, stil të cilin Dikensi zakonisht ndoqi. Romani në fjalë quhej "Barnabi Ruxh" (1840) dhe ajo që ngjallte më shumë interes tek ai ishin Rrëmujat e Gordonit dhe turma e prishësve të rendit e qetësisë na udhëhiqej nga një i marrë, i cili kishte një hajmali dhe një dell për letërsi të lirë të bujshme që e shfrytëzonte për ta zbavitur veten. Por romani i sipërpërmendur ka gjithashtu një fabul, që ndonëse është e ndërlikuar, prapëseprapë është më e qartë se subjekti i "Oliver Tuistit"; një intrigë që i ngjalli së tepërmi interesin mendjes hetuese të Pouit. Asgjëmangut, Barnabi Ruxhi s'është edhe aq dikensian sa romani që e parapriu apo romani tjetër që e pasoi. Romani i dytë, shtrënguar pasigurtshëm në kornizën e "Sahatit të mjeshtërit Hamfri", ishte "Shitorja me gjëra të vjetra, të rralla" (1841), siç kuptohet vagullisht nga ndoca prej përmendjeve të historisë. Pritja botore e këtij romani sqaron tej mase qartë çka është thënë për tiparin e dyfishtë të suksesit të tij. Në njërën anë qëndronte suksesi i tij i përnjëmendtë si mjeshtër në gdhendjen e figurave të personazheve të ndryshme, përgjithësisht groteske dhe fort shëmtaraqe. Ndërsa në anën tjetër qëndronte suksesi i tij më i vogël si mjeshtër për gjithçka që prirej të kthehej më së shumti në një tregtar shëtitës (që shet mallra të lira). Në të vërtetë, romani "Shitorja me gjëra të vjetra, të rralla", përmban humorin më tërheqës e më të përfytyruar në të gjithë veprat e tij argëtuese; në asnjë vend tjetër s'gjejmë një shërbim më të përkryer se sa ai që i bën zoti Suivël kusarit ose fjalimi që zoti Bras mban në varrimin e picingulit. Por, në përgjithësi gojosjet dhe shoqërimi, e bashkë me to edhe gjithçmos tjetër në roman, duket se gëlltitet nga subjekti i përvajshëm i Nelit7 të Vogël. Nuk ka asnjë dyshim se kjo femër e pafat ushtroi ndikimin më fatkeq në gjithë përkapjen8 e veprimit letrar që kishte Dikensi. Atij iu rrit mendja, pasi njerëz të pamend i shkruanin letra në të cilat i përgjëroheshin me të madhe që të mos e linte Nelin të vdiste; nga ana tjetër ai harroi se sa shumë njerëz me mend ekzistonin që ecnin me shpresën që markeza të mos ngjëronte vdekje në jetë të jetëve. Neli e Vogël duhej më shumë e vdekur, pasi asaj i kishte plasur cipa shumë kohë më parë, duke u kthyer kësisoj në qenie të papërgjegjshme; ndaj, s'mund ta shfajësojmë Dikensin që vazhdoi ta mbante në hekë personazhin në fjalë si shfaqje të fuqisë së tij krijuese. Me anë të këtij romani, ai po shfaqte prirjen për t'u bërë një drejtues shfaqjeje dhe njëherazi magjistar, gjë e cila sqaron të gjithë gabimet e vërteta që ai bëri gjatë rrojtjes së tij.

Afërsisht në këtë kohë një ngjarje tejet vendimtare ndërpreu rrethanat e zhvillimit të letërsisë së tij: kurrgjë tjetër veç vizitës së tij në Amerikë. Ajo ishte paracaktuar të ushtronte, veçmas pasojave të tjera, një ndikim të drejtpërdrejtë mbi librin tjetër të tij, romanin "Martin Çazëlluiti" (1844). S'do mend, në kritikën që ai ia drejtonte demokracisë perëndimore kishte mjaft elemente praktike

e thjesht vetjake. Ligji i të drejtave të autorit që ishte kokë e këmbë i padrejtë, apo që ai ishte i mendimit se ishte tej mase i padrejtë, u kishte dhënë mundësi amerikanëve të piratonin me veprat e tij më të njohura; dhe dukej se njerëzit me të cilët u takua atje, sipas mënyrës së tyre të shpenguar, nuk ishin fare të prirur t‘i kërkonin të falur për anomalinë e shkaktuar. Por për Dikensin do të ishte mjaft e padrejtë të mohonte se arsyeja dhe ndjeshmëria e tij qenë ngacmuar nga ndonjë ndarje e vërtetë në marrëdhëniet ndërkombëtare. Në kulturën amerikane, ose më mirë me thënë në mungesën e saj, kishte ca gjëra që ai nuk pritej aspak t‘i kuptonte, por që në mënyrë të arsyeshme pritej t‘i mospëlqente. Liberalizmi i tij ligjebindës do të trembej gjithsesi nga tipari mizor dhe përndjekës që gjendej tek amerikanët; pikërisht siç do të tërhiqej nga egërsia e irlandezëve apo dhe e italianëve. Por tek amerikanët kjo veçori kishte lidhje me shoqërinë e tyre që dallohej për vrazhdësi dhe pagdhendësi, të cilat nuk mund t‘i zbuste as tradita e as romanca. Atë e mërziste, por edhe e argëtonte zakoni i amerikanëve për të shprehur monologë9 idealistë solemnë dhe përdorimi që ata i bënin retorikës në mënyrë jashtëzakonisht retorike. Por të gjitha këto përshtypje janë të rëndësishme kryesisht ngaqë ndryshuan rrjedhën e artit të tij tregimtar dhe nxorën në pah njëfarë gjendjeje apo të mete në tërë metodën e tij tregimtare.
S‘duhet harruar se tërë këta libra të hershëm të Dikensit, duke zënë fill nga Pikuiku e më tutje, janë serialë dhe të ndarë në pjesë. Ata priteshin me padurim të madh pikërisht si buletinet; dhe për kohën shkruheshin pikërisht me të njëjtin nxitim, si edhe njoftimet e gazetave. Njëra prej pasojave të kësaj metode qe se e nxiste romancierin të binte në një lloj ujdie dhe në një zakon pune të veçantë. Dhe personazhet që u përkitnin gjithmonë, në shkallë të ndryshme, romaneve të tij më së pari sqarohen te "Martin Çazëlluiti". Tirazhi i romaneve të hershëm, paçka se përmbanin dy karikaturat e mëdha të quajtura Lavarashi dhe zonja Çadër10, për disa arsye nuk kishin qenë edhe aq shumë të mirënjohura sa karikaturat e quajtura Babaxhani dhe zonjusha Skuiëz11. Dikensi po fillonte të shfaqte disi kapitjen e tmerrshme, e cila s‘ishte veçse reagim i natyrshëm i punës së tij të palodhshme. Atë e kishte zënë frika se mos lexuesi i gjerë ishte mërzitur me librin; mbase pavetëdijshmërisht atij iu mërzit disi libri. Atij i përshkrepi në mendje mendimi që ta linte përgjysmë historinë e personazhit duke e përfshirë në kujtimet e egra që i patën lënë amerikano-veriorët. Në kuptimin komedian kjo ishte krejtësisht e suksesshme; porse ia vlen të vërehet se Dikensi bëri diçka kureshtingjallëse, duke e shpënë beftësisht Martin Çazëlluitin përtej detit në Amerikë. S‘është edhe aq e lehtë të përfytyrosh Thekerin tek e hedh tutje papandehur Pendenisin nga Mejferi12 në zemër të Australisë, apo Xhorxh Eliotin që e shpërngul Feliks Holtin duke e flakur në Polin e Veriut. Ndryshimi

ishte pjesërisht pasojë e karakterit dikensian dhe pjesërisht pasojë e metodës së botimit. Por s‘duhet harruar një gjë: ekziston më shumë se një shembull që përngjet porsi një ndryshim pozitiv i planit në historitë e Dikensit, i cili u mundësua nga ky zakon i kryehershëm për të mos e krijuar veprën e artit më së ploti. Disa kanë hedhur mendimin se zvetënimi i Bofinit në krye të herës ishte menduar të qe i njëmendtë, ndërsa fabula e tij e ngadaltë një ndërrim mendjeje: dhe e njëjta ide gjendet edhe në rindërtimet e "Eduin Druidit".

# GEORGES SIMENON, SHKRIMTARI QË DASHUROI DHJETË MIJË GRA

Jeta e tij ishte një udhëtim i vazhdueshëm. Fëmija i lindur në Liegi, më 13 gusht të vitit 1903, do të bëhej një nga shkrimtarët më të njohur. Veçanërisht me personazhin legjendar, komisarin Maigre (Megre). Georges Simenon, që në fëmijëri, përjetoi konflikte sociale dhe kulturore që reflektonin shtresat e ndryshme sociale të prindërve. Simenon ishte njeri që pëlqente të provonte dhe ta sprovonte veten. Personazhet e tij i "ende" në një rrugëtim të vazhdueshëm nga njëri shtet në tjetrin, në varka të vogla me të cilat përshkonte lumenj, apo në skelete anijesh të braktisura. Ishte belg nga origjina, por pranonte Francën si kombësi, edhe pse për një kohë të gjatë francezët e konsideruan si një shkrimtar komercial. Në rastet më të mira si "piolicesk", për të cilin më e rëndësishme ishte të mbetej i lidhur fort pas personazhit që vet krijoi, Jules Maigret, sesa të prezantonte cilësitë e vërteta si shkrimtar. I vlerësuar nga shumë kolegë të tij, mbeten të memorizuara citimet e Hemingway: "Nëse bllokoheni nga shiu gjatë kampingut në zemër të Afrikës, nuk ka asgjë më të mirë se sa të lexoni Simenon. Me të nuk më interesonte se sa do të kishte zgjatur ajo gjendje". Ndërsa Mauriac do të theksonte: "Arti i Simenon ka një bukuri gati të patolerueshme". I rrallë fati i Simenon, i cili i injoruar e më pas i toleruar nga kritika letrare e vendit të tij, nuk mundi të përfitonte nga çmimet e akademive letrare, të cilat nuk ia falën kurrë që talentin e tij e derdhi në letërsinë e zezë. Nuk e mohoi asnjëherë këtë gjini, së cilës i ishte kushtuar me kohë të plotë, letërsisë që i ishte kushtuar me pasion, e cila e pasuroi shumë shpejt dhe të cilën e krijonte me një disiplinë maniake. Ulej të punonte në të gdhirë, i "armatosur" me 20 lapsa të mprehur mirë e 12 llulla, përdorimi i të cilave e ndihmonte të përqendrohej e të shmangte ndërprerjet e mundshme. E rëndësishme ishte ta tregonte historinë me një frymë, duke shmangur stukimet formaliste. Mburrej se kishte përdorur gjithsej jo më shumë se dy mijë fjalë për të shkruar librat e tij. "Nëse gjej një fjali të bukur, e heq", përgjigjej thatë ndaj atyre që e kritikonin për një letërsi të thatë dhe esenciale. pastaj shtonte: "Unë jam artizan dhe kam nevojë të punoj me duart e mia. Do të më pëlqente t'i gdhendja romanet e mia në një copë druri". Simenon, një personazh gricës, të cilin inteligjenca nuk e falte për një sërë gjërash. Ekstravaganca e karakterit të tij antikonformist, i cili për asnjë arsye nuk pranonte t'u nënshtrohej rregullave të pashkruara të salloneve letrare pariziene, që nuk e mbante sekret që i pëlqente mondaniteti, rruga dhe prostitutat, gjallëria erotike

që e çoi në dashurinë e dhjetë mijë grave. "Kam filluar shumë herët", përgjigjej ai kur të tjerët e quanin një shifër të pamundur. Shpërngulja në Paris, më 1922, ka qenë edhe periudha e artë seksuale, dëshmi edhe e vetmisë e vështirësive që përjetoi në ato vite. Para se të zhvendosej në Paris, ende shumë i ri, kishte punuar për tri vite në të përditshmen lokale ulta nacionaliste "La Gazzetta di Liegi". Aty mësoi të fshehtat e zanatit, duke u marrë me kronikën e zezë. Gazetaria e tij ishte ajo e vërdallosjes në mbrëmjet e vona, ato të kaluara duke pirë në lokale të vogla apo në kazerma të kryeqytetit, duke mbledhur informacione, gazetaria e një Parisi të jetuar plotësisht deri në intimitet, i cili në mënyrë të mahnitshme u pasqyrua në të gjitha romanet e tij, shumica e të cilëve të shkruar larg kryeqytetit francez, por gjithnjë i pranishëm në përshkrimet e Simenon. I riu Simenon ishte i pushtuar nga dëshira për të jetuar mbi dhe brenda rreshtave. Për të mbajtur veten shkruante tregime për gazetat dhe të përjavshmet. Ishin me qindra në pak vite. Libri i tij i parë erdhi më 1927, "Romani i një daktilografisti", por ngjarja më e rëndësishme e jetës së tij letrare ishte prezantimi i botimit të "Pietro il Lettone" më 1930, nga shtëpia botuese "Fayard", historia që nxori në qarkullim për së pari personazhin e komisarit Megre. Do të ishte e para e një serie të gjatë policeske që do të numëronte 75 romanë dhe 28 tregime gjatë 42 vjet hetimesh. Deri më 1972, kur Simenon vendosi ta nxirrte në pension mikun e vjetër, kaq i ndryshëm nga ai vet. Komisari i tij u kthye në një personazh kinematografik, duke përfituar shumë të ardhura nga të drejtat e prodhimit. Në krijimtarinë e tij prej 400 romanësh dhe rreth 1000 tregimesh që i firmosi me emrin e tij apo me pseudonime, Simenon shkroi edhe romane që ai i quante "seriozë". I njohur edhe për publikun shqiptar, së fundmi është botuar në shqip nga ILAR romani i tij "Maçoku", përkthyer nga frëngjishtja nga Albert Nikolla. Më 1972 premton se nuk do të shkruante më. Filloi të regjistronte tregime në shirita magnetofoni. Vetëvrasja e së vetmes vajzë (kishte tre djem) Marie- Jo, më 1978 e shtyhu që në 1980 të shkelte betimin për të shkruar romanin autobiografik "Kujtime intime". I prekur nga tumori në tru, aventura e Simenon përfundon më 1989 në Losana. Njeriu që jetoi një jetë të zhurmshme e përjetësoi emrin e tij në letërsinë e zezë.

# MARK TUENI PËR GAZETARINË DHE ÇËSHTJE TË TJERA

Ishte një kohë turbullirash. Njerëzit ishin thirrur nën armë, lufta vazhdonte dhe zemrat e të gjithëve i digjte zjarri i shënjtë i patriotizmit. Daullet gjëmonin, bandat buçisnin, revolet e fëmijëve kërcisnin, dhe fishekzjarret fishkëllenin e pëlcisnin; në të katër anët, sa të zinte syri, mbi pullaze e ballkone valonte e shkëlqente nën dritën e diellit një pyll me flamure.

Çdo ditë, vullnetarët e rinj marshonin përmes bulevardeve të gjërë, të gëzuar e të pashëm, me uniformat e reja, ndërsa baballarët, nënat, motrat dhe të dashurat e tyre kryelartë, i përshëndetnin me zëra të ngashëryer nga ndjenja e gëzimit; çdo natë populli i mbledhur nëpër mitingje, dëgjonte, duke mbajtur frymën, fjalime patriotike që ndiznin zemrat e njerëzve dhe ndërpriteshin herë pas here nga duartrokitjet e stuhishme, ndërsa lotët rrëshqisnin tatëpjetë faqeve; nëpër kisha priftërinjtë luteshin për flamurin dhe për atdheun e tyre dhe i faleshin Perëndisë së Luftës, duke kërkuar ndihmën e tij për çështjen e tyre të drejtë me fjalime të ethshme që preknin zemrat e dëgjonjësve.

Ishte me të vërtetë një kohë plot gëzim e gjallëri dhe ndonjë gjysmë duzine njerëz kokëkrisur, që u orëvatën të flisnin kundër luftës dhe të hidhnin ndonjë fije dyshimi mbi drejtësinë e saj, morën menjëherë një paralajmërim të rreptë e të mërishëm, sa e gjetën me vend t'ua mbathnin këmbëve për të shpëtuar kokën dhe të mos e përsëritnin më atë marrëzi.

Erdhi dhe mëngjesi i së dielës, - të nesërmen, batalionet do të niseshin për në front; kisha ishte e mbushur plot, vullnetarët kishin ardhur aty me fytyrat e tyre djaloshare të ndezura nga ëndrrat e luftës, - vegimet e përparimeve të shpejta, çastet para sulmit, vërshimet e sulmit, llapëtitjet e shpatave, shpartallimi i armikut, rrëmuja, shtëllungat e tymit, ndjekja këmba këmbës dhe dorëzimi. Pastaj kthimi në shtëpi, si heronj, fytyrëreshkur, të pritur me brohori, të stolisur me dekorata, të zhytur në detin e artë të lavdisë!

Së bashku me vullnetarët qëndronin të dashurit e tyre, kryelartë, e të gëzuar dhe të zilisur nga fqinjët dhe miqtë e tyre, që nuk kishin bij e vëllezër të përcillnin në fushën e nderit për të korrur fitore për flamurin, ose të rast të kundërt, të jepnin jetën si me le. Kisha filloi; së pari u lëçit një tropar për luftën nga Dhjata e vjetër; pastaj u bë falja e parë e pasuar nga ushtima e një organi, që tundi themelet e kishës, dhe menjëherë të gjithë u ngritën me sy të përlotur e zemër të ndezur dhe lëshuan këtë lutje të bujshme:

O zot i tërëllahtarshëm! Ti që
jep urdhër! Le të gjëmojë
trumbeta dhe le të shkrepëtijë
shpata jote!"

Pastaj filloi falja e gjatë. Askush nuk mbante mend një falje kaq të nxehtë, prekëse dhe me fjalë aq të bukura. Thelbi i lutjes ishte që Zoti mëshirplotë e mirëdashës të vinte dorën mbi ushtarët tanë të rinj e fisnikë, t'i ruante, t'i ndihmonte, t'i qetësonte e t'u jepte zemër për vepra patriotike, t'i bekonte, t'i mbronte në çastin e betejës dhe në kohë rreziku t'u jepte dorën e tij të fuqishme, t'i bënte të fortë e besnikë dhe të pathyeshëm në sulmet e përgjakshme; t'i ndihmonte të dërmonin armikun, dhe t'u jepte nder e lavdi të pasosur flamurit dhe kombit...
Një i panjohur në moshë të kaluar hyri brenda dhe eci, me hap të ngadalshëm e pa zhurmë, përmes hajatit, me sy të mbërthyer tek prifti, veshur me një pallto të gjatë që i arrinte deri në fund të këmbëve, kokëjashtë, me flokë të thinjur e të pakrehur, që i binin gjer mbi shpatulla, me fytyrë të thatë e të verdhur jashtë masës sa dukej si i vdekur.
Ai vazhdonte të ecte në heshtje ndërsa të gjithë sytë e të pranishmëve e ndiqnin me çudi; pa ndalur ai arriti deri afër priftit dhe qëndroi duke pritur. Prifti, me qepalla të mbyllura, pa vënë re praninë e tij, vazhdonte lutjet e mallëngjyeshme dhe më në fund e mbylli me këto fjalë të shprehura nëpërmjet një thirrjeje të ethshme:
"Bekoi o Zot, armët tona dhe falna fitoren, Ti o Zot i Madh, Ati dhe mbrojtësi i flamurit dhe i atdheut tonë!"
I panjohuri e zuri përkrahu, i bëri shenjë të largohej mënjanë, - gjë që prifti i mahnitur e bëri, - dhe ai hipi në vendin e tij. Vështroi për disa çaste turmën e hutuar, me sy të qetë ku dukej një dritë lemerie; pastaj e një zë të mbytur tha:
"Unë vij nga Froni i lartë, - kam sjellë një mesazh nga Zoti i Tërëfuqishëm!" këto fjalë ranë si bombë mbi të pranishmit; i panjohuri, në rast se e ndjeu këtë nuk e vuri re. "Ai dëgjoi lutjen e shërbëtorit të tij, bariut tuaj, dhe do t'jua japë atë që kërkoni në rast se dëshëroni edhe pasi unë, lajmëtari i Tij, t'ju kem shpjeguar kuptimin e saj, domethënë kuptimin e plotë.
Shërbëtori i Perëndisë dhe i juaji, bëri lutjen. Po a u mendua mirë për këtë? A është kjo një lutje e vetme? Jo, nuk është një ajo është dy, njëra u shpreh dhe tjetra jo. Po që të dyja arritën në veshin e Atij që dëgjon të gjitha lutjet; të folura e të pafolura. Mbaheni mend këtë dhe mendohuni mirë.
Në rast se kërkoni një bekim për veten tuaj, keni mendjen që padashur, në të njëjtën kohë, të mos kërkoni mallkim për fqinjin tuaj. Në qoftë se kërkoni një

bekim që të bjerë shi për bimët tuaja që kanë nevojë, në këtë mënyrë ju ndofta kërkoni edhe një mallkim për bimët e fqinjit tuaj, të cilat nuk kanë nevojë për shi dhe mund të dëmtohen.
Ju keni dëgjuar lutjen e shërbëtorit tuaj, atë pjesë që ka shprehur ai. Unë jam porositur nga Perëndia t'ju shpreh me fjalë pjesën tjetër, atë pjesë të cilën prifti si edhe ju, e kërkuat në heshtje nga thelbi i zemrës. Vallë pa e ditur, pa e menduar? Zoti beson se ishte kështu! Ju i dëgjuat këto fjalë: "Na fal fitoren o Zot i Madh!" Kjo mjafton. E tërë lutja e shprehur përmblidhet në këto fjalë kuptimplote.
Për këtë s'ka nevojë të zgjatemi. Kur u falët për fitoren ju kërkuat pa i shprehur edhe pasojat e saj, të cilat do të vinë doemos se nuk mund të shmangen. Në veshin e Perëndisë arriti edhe pjesa e pafolur e lutjes suaj. Prandaj ai më dërgoi mua që t'jua vë në dukje me fjalë. Dëgjojeni!
O Zot! At' i ynë! Patriotët tanë të rinj, idhujt e zemrave tona po nisen për në luftë, - qëndro pranë tyre! Zemrat tona do ta lënë qetësinë e ëmbël të vatrave të dashura dhe do të shkojnë pas tyre për të shkatërruar armikun.
O Zot o Perëndia jonë, ndihmona neve t'i copëtojmë me bomba e t'i ndehim ushtarët e armikut në qefinet e përgjakur; ndihmona t'i shtrojmë fushat e tyre të bukura me kufomat e zbehta të patriotëve të vrarë, ndihmona të mbytim buçimën e topave me ulërimat e të plagosurve të tyre të cilët të përpëliten nga dhembjet, ndihmona t'i sheshojmë shtëpitë e tyre me stuhi të zjarrta; ndihmona të shtrydhim zemrat e të vejave të tyre të pafajshme dhe dhembje të pashërueshme; ndihmona t'i lëmë rrugëve pa strehë me gjithë fëmijë, të bredhin të çakërdisur nëpër gërmadhat e vendit të tyre të shkretuar, të leckosur, të uritur e të etur, të lozë me ta afshi i nxehtë i diellit të verës dhe era e acartë e dimrit, të sillen vërdallë me shpirt të copëtuar e të pocaqisur nga roptisjet, duke t'u lutur Ty që t'i strehosh në varr, gjë që Ti do t'ua mohosh, për hirin tonë, që të adhurojmë o Zot i Madh, t'u shuash shpresat, t'u nxish jetën, t'u zgjatësh rrojtjen e idhur e endacake, t'i raskapitësh, t'ua vaditësh rrugën me lotët e tyre, t'ua ngjyesh dëborën e bardhë me gjakun e këmbëve të tyre të copëtuara! I kërkojmë këto në emër të dashurisë që kemi për Atë i Cili është Burim i Dashurisë dhe ngushëllim e shok besnik i të gjithë atyre që kërcënohen nga mjerimi dhe kërkojnë ndihmën e Tij me përulësi e zemër të penduar.
Amen...
(Pas një heshtje). Për këto jeni falur ju, në qoftë se i dëshëroni ende, flisni! Lajmëtari i të Plotëfuqishmit ju pret.
Të gjithë besuan se ai ishte njeri i çmendur, sepse ato që tha nuk kishin asnjë kuptim!

# LOUIS BENLOEV: SHQIPTARËT, KOMBI MË I VJETËR I KONTINENTIT

Në vitin 1877 filologu i shquar francez Louis Benloeë shkruajti një vepër që tronditi rangjet shkencore e historike. Ky libër i titulluar "Greqia përpara grekëve" sapo është sjellë në shqip përmes botimeve "Plejad". Benloeë, na intrigon që në krye të librit, ndërsa shkruan: "Duke filluar punën time, kam besuar se trajtoj thjesht një çështje gjuhësore dhe etnografike, gjithashtu më duket se kam prekur edhe një çështje të qenësishme, madje drithëruese, një çështje kombësie. Dhe çfarë kombësie! Kombësia më e vjetër e kontinentit tonë, së bashku me atë të Baskëve". Benloeë flet per kombin shqiptar.
"Greqia përpara grekëve" është një studim linguistik dhe etnografik i shkruar përpara një shekulli. Autorë të shumtë të huaj e kanë trajtuar çështjen pellazge dhe shqiptare dhe njëkohësisht kanë komunikuar midis tyre, por edhe me intelektualët shqiptarë të kohës, kudo që ata ndodheshin nëpër botë si andej edhe këtej Adriatikut,thotë Admirina PECI.
Louis Benloeë shkruan: "prej shumë vitesh kam besuar se në një numër emrash gjeografikë dhe historikë apo parahistorikë të Greqisë së lashtë, kam hasur tregues të një popullsie zanafillore më të hershme se Helenët. Një ditë, ndërsa shihja fjalorin e shqipes të Xylanderit hamendësimet e mia, sipas mendimit tim, arritën një farë shkalle gjasë, për të mos thënë edhe më shumë. Gjuha shqipe dukej se i jepte kuptim disa emrave të përveçëm, të cilët nëpërmjet rrugësh të tjera ishin të pashpjegueshëm, të tillë si Male, Pilos, Andani, Olimpi". Sipas tij pista që mendonte se kishte zbuluar, kishte qenë ndjekur edhe nga të tjerë dhe se një ndihmë të madhe i dha Dora d`Istria, duke e njoftuar për punimet e bashkatdhetarëve të saj, me vendbanim në Itali, të shoqërurar me këshillat, të dhënat, botimet filologjike dhe historike si dhe broshurat e të gjitha llojeve. Gjithashtu arriti të njihej edhe me gramatologjinë shqipe të Demetrio Camardas, të gramatikës së De Radës dhe të shkrimeve të Vincenzo Dorsa.
Mendimi i autorit është se tashmë kishte ardhur momenti për të sakatosurit e historisë, për të harruarit e familjes së madhe europiane, për t'i bërë të ditura ankesat e tyre, për të vlerësuar meritat e tyre në interes dhe madje për mirënjohje nga popujt e qytetëruar, se duhej admiruar forca e gjakut të fisit që triumfon edhe mbi urrejtjet fetare dhe jep mësime tolerance për të gjithë anëtarët e të njëjtës racë.
Idenë qendrore të këtij libri apo boshtin i tij, autori e paraqit qartë dhe me prova

nëpërmjet thënies: “Sot ka dalë sheshit se në një epokë që nuk mbahet mend, Greqia nuk ka qenë e banuar nga grekët; kur këta të fundit depërtuan në vendin, të cilin ata duhej ta paraqisnin me emrin e tyre, ky vend nuk ka qenë shkretinë. Në tokën e Greqisë ka gjurmë të shumta të një qytetërimi më të hershëm në kohë sesa qytetërimi i grekëve. Stralli, veglat dhe sëpatat e një formë krejt zanafillore, të cilat gjenden aty me shumicë e provojnë këtë, ndërkohë që Grekët nuk kanë pasur asnjë kujtim të zanafillës së tyre dhe se në periudhën më të bukur të historisë së tyre ata nuk ngurruan që ta shpallin veten autoktonë.
Autori shprehet se grekët ishin të tretët në rradhë, të mbërritën në këtë tokë dhe se emrat e vendeve, maleve, lumenjve, personazheve legjendarë, të cilët nuk shpjegohen nëpërmjet mitologjisë greke dhe që duket se bëjnë pjesë në fjalorin e një idiome të huaj. Shumë nga këto qytete u përkisnin Pellazgëve, Lelegëve, Kaukonëve dhe Dardanëve. Deri më sot një gjuhë e vetme duket se arrin të na i bëjë të kuptueshëm emrat e këtyre viseve: kjo është gjuha shqipe. Prandaj autori i veprës është i prirur të mbështesë tezën se shqiptarët e ditëve të sotme janë pasardhësit e popullsive, të cilat përpara mbërritjes së grekëve, zinin viset që shtrihen nga deti Adriatik deri në Halis.
Stacy Sullivan, Be Not Afraid, For You Have Sons in America: Hoë a Brooklyn Roofer Helped Lure the US into the Kosovo Ëar?, Saint Martin’s Press, 2004, Ëashington.
Lufta e fundshekullit 20 në Kosovë që solli intervenimin e NATO-s kundër Serbisë prej datës 24 mars deri më 12 qershor 1999 për ta larguar pushtimin ushtarak-policor serb dhe shtypjen e popullsisë shqiptare, një ngjarje historike ndonëse e freskët të cilën e kanë përjetuar shumica e popullsisë së sotme, ende vazhdon të paraqitet dhe kuptohet në forma nga më të ndryshmet, duke filluar nga ato më realet e gjer të ato mitologjike. Kundërthëniet më të mëdha në mesin e shumë shqiptarëve janë në raportet rreth rolit të UÇK-së, lëvizjes pacifiste të Lidhjes Demokratike të Kosovës (LDK) dhe udhëheqësit të saj Ibrahim Rugova, dhe ndërhyrjen e Shteteve të Bashkuara të Amerikës (SHBA) në Kosovë. Porse tek shumica e popullsisë së sotme ende është një amulli ose mungesë pajtimi rreth asaj që quan në shkaqet e intervenimit të SHBA-ve. Librin të cilin do ta shqyrtojmë në vijim duket se ofron përgjigjen më kompetente, e shkruar nga një amerikane, e cila vazhdimisht ka qenë në rrjedhë të ngjarjeve për së afërmi, e më së shumti me ato që sollën ndërhyrjen amerikane në luftën e Kosovës,thotë studiuesi shqiptar Isa Mulaj nga Prishtina.
Se sa është Stacy Sullivan (Stejsi Sallivën) kompetente të na jep përgjigjen e duhur për luftën e Kosovës dhe ndërhyrjen e SHBA-ve, mjafton t’i ofrojmë lexuesit një përshkrim të shkurtë të veprimtarisë së saj. Ajo është redaktore e lartë

në Institutin për Raportimin e Luftës dhe Paqes (IËPR). Ka qenë korrespondente e revistës prestigjioze Neësëeek nga Ballkani. Ka shkruar edhe për gazetat më prestigjioze të SHBA-ve si The Neë York Times, The Neë Reublic, The Ëashington Post, Men's Journal dhe botime tjera. Është intervistuar në cilësinë e ekspertes për luftën në Kosovë nga Lehrer i CNN-it, nga Fox Neës dhe shumë televizione tjera amerikane. Kishte nisur intervistën me shqiptaro-amerikanët që kur kishte nisur studimet në Universitetin Columbia dhe ka punuar në Beograd, Prishtinë, Sarajevë, Tiranë dhe në qytete të tjera të mëdha në Ballkan. Jeton në Neë York, ku jeton edhe Pullazxhiu shqiptar.

Të shohim se çka i ofron lexuesit ajo në librin Mos kij frikë se i ke djemtë në Amerikë: Si e futi pullazxhiu Amerikën në luftë në Kosovë?

Vetë titulli i librit në përshtypje të parë hedh poshtë të gjitha thashethemet, teoritë e konspiracionit dhe trillimet se SHBA-të e kanë planifikuar më herët intervenimin, se Ibrahim Rugova me deklarata të pakuptimta dhe ëndrrat e tij të cilat shumë njerëz ende ia kallajisin se kinse ai i ka parë në gjumë, por nuk i ka treguar të gjitha dhe është kufizuar në disa për t'iu shërbyer të verbërve dhe të shurdhërve të atëhershëm, të tanishëm dhe të ardhshëm (nëse duan të jenë të tillë). Të tillë ka jo pak edhe sot që e shohin filozofinë e Rugovës për stërmundimin, vuajtjen e përjetshme, masakrimin, poshtërimin e dinjitetit të njeriut, në këtë rast shqiptarëve sikur me kafshën më të prapambetur, si vizion rugovist. Këtë vizion satanik ishte i vendosur ta mposht Pullazxhiu shqiptar nga Neë York-u dhe ia arriti qëllimit. Se kush është ky Pullazxhiu, këtë do ta mësojmë më vonë në recensionin e gjatë të librit.

Libri (përkthimi i tij në shqip) ka 375 faqe, ndahet në tri pjesë me 22 kapituj, përmban 21 fotografi bardh e zi, dhe 66 burime referencash. Në pjesën e parë trajtohet rezistenca pacifiste në 7 kapituj, duke filluar nga origjina e saj në fund të viteve 1980-ta. Kapitujt 2-5 (2 – Vëllazërim-bashkimi; 3 – E vërteta dhemb; 4 – Një njeri për të gjithë serbët; dhe 5 – Kriza në vendlindje) tregojnë për jetën e Pullazxhiut dhe familjes së tij në fshatin Vranoc të Pejës, si dhe rrethanat e përgjithshme politike, ekonomike e sociale në Kosovë gjatë asaj kohe. Kapitulli 6 – Lufta e vetmuar – rrëfen për veprimtarinë politike të Joseph DioGuardi-t dhe themelimin e Ligës Civile Shqiptaro-Amerikane (AACL) në janar 1989 për të lobuar dhe bërë trysni në Ëashington për çështjen e Kosovës. Pullazxhiu nuk e njihte DioGuardin dhe nuk kishte ide çka është lobimi, madje në atë kohë nuk dinte të fliste as anglisht dhe punonte në një firmë ku groponte kanale. Një demonstratë e 10 000 shqiptarëve në Ëashington nën drejtimin kryesor të DioGuardit rreth çështjes së Kosovës, e kishte impresionuar Pullazxhiun e ardhshëm (sepse në atë kohë ishte gropues kanalesh) të cilit pasi iu dha mundësia

t'i fitoj 100 dollarë, i shfrytëzoj ato për anëtarësim në AACL.
"Brezi i dëshpëruar" është titulli i kapitullit 7 ose të fundit nga pjesa e parë e librit, ku flitet për rezistencë më aktive me protesta kundër regjimit të Milloshevigit në mars të vitit 1991, nga kolegët e demonstratave të vitit 1989, e këta ishin: Adrian Krasniqi (kushëriri i Pullazxhiut), Ilir Konushevci "Mërgimi", Qerim Kelmendi, Gëzim Sejdijaj, e të tjerë.
"Adriani dhe miqtë e tyre ende nuk e kishin krijuar mendimin për [Ibrahim] Rugovën...Qerimi, ndërkaq, tashmë ishte i bindur se pacifizmi nuk do të bënte punë. Protestat e Ilirit dhe të Adrianit nuk shpurën askund" (f.97).
Bindjet se pacifizmi i Rugovës pa kurrfarë plani të aksionit ishte një rrugë pa krye dhe e pakuptimtë, filluan të shtohen tek "brezi i dëshpëruar" dhe më largpamës pas shpalljes së pavarësisë së Sllovenisë, dhe Kroacisë që u pasuan me luftë atje. LDK-ja pas kësaj deklaroj se nuk ishte në favor të autonomisë më të zgjeruar, por të pavarësisë. Organizoj referendumin më 26 shtator 1991 për shpalljen e pavarësisë, në të cilin dolën 87% e popullsisë me të drejtë vote. LDK-ja vazhdonte t'i premtonte popullsisë se Kosova do t'i ndërtoj institucionet e saja me çka do të deligjitimohet sundimi i Milloshevigit dhe serb në Kosovë. Autorja tregon se sa absurde ishte të besohej në deligjitimimin e regjimit të Milloshevigit me fjalë dhe dokrra, pa pasur ndonjë strategji afatgjate të veprimit konkret. "Milloshevig, i vetëdijshëm se forcat e tij kanë kontrollin e plotë mbi Kosovën, thjeshtë i la shqiptarët t'i vazhdonin përpjekjet e tyre. Nëse donin t'i bojkotonin institucionet ekzistuese, s'[k]ishte telashe, përderisa policia [e Milloshevigit] i kontrollonte të gjita" (f.100). "Kur LDK-ja filloi ta përgatiste terrenin për zgjedhjet e para lokale, Adriani, Iliri e shumë pjesëtarë të tjerë të brezit të dëshpëruar, u dëshpëruan edhe më...Edhe pse shqiptarët e Kosovës nuk e konsideronin veten pjesë të Jugosllavisë, Beogradi i konsideronte të tillë dhe kur armata [APJ] e sulmoi Kroacinë, shqiptarët që gjendeshin në shërbimin e obligueshëm ushtarak ishin të parët që u dërguan në front" (f.101-2).
Një goditje për "brezin e të dëshpëruarve" nga politika pacifiste e LDK-së dhe Rugovës në veçanti, në bazë të asaj që shtjellon kapitulli 7, ishin barbaritë dhe krimet kundër njerëzimit në Kroaci dhe Bosnë e Herzegovinë (BH) kundër popullsisë civile, që e kishin ftohur shumicën e popullit shkurtpamës të Kosovës, se çfarëdo zgjidhje është më e mirë se lufta, pavarësisht torturave çnjerëzore që bënte policia e Milloshevigit përditë mbi ta. Derisa në BH vazhdonte gjenocidi, shumica e popullsisë ia mbajti anën e Rugovës, ndonëse kishte bindjen se LDK-ja do të ishte duke punuar në drejtim të gjetjes së ndonjë zgjidhje për shqiptarët e okupuar, qoftë edhe në përgatitjen për më të keqen – luftën – çka në të vërtetë jo vetëm që nuk ishte, por bënte çmos të pengonte çfarëdo forme të rezistencës

së armatosur, duke i denoncuar dhe shantazhuar ato. Madje filozofia absurde e Rugovës tejkaloj çdo kufi të arsyeshmërisë kur qeveria e Kosovës (e LDK-së) në mërgim që po themelonte Forcat e Armatosura të Republikës së Kosovës (FARK) u detyrua të thyhet me mitet absurde dhe sharlatanizmin e Rugovës se liria e Kosovës do të fitohej me ndonjë formulë magjike prej fallxhori që do të vinte nga Zoti, NATO, Amerika, BE-ja dhe shtete tjera, nga kushdo pos shqiptarëve (!), ndërkohë që nuk bëhej asgjë konkrete që ajo të ndodhte. Në fakt, gjërat konkrete po i bënte "brezi i dëshpëruar" dhe Pullazxhiu kur erdhi koha për të luftuar që shtjellohet në kapitullin 8 të librit.

Në fund të vitit 1993 Pullazxhiu kishte themeluar firmën Triangle General Contractors në Neë York, për t'u marrë me riparimin e kulmeve të shtëpizave dhe objekteve tjera. Nga kjo kohë ishte bërë për t'u quajtur Pullazxhi.

Kthesa historike në favor të "brezit të dëshpëruar", Zotit, NATO-s, Amerikës, dhe Kosovës në njërën anë, dhe goditja për ëndrrat e Rugovës, ishte kur NATO dhe SHBA intervenuan ushtarakisht në BH për t'i dhënë fund gjenocidit dhe spastrimit etnik atje, dhe pas kësaj të përfshijë udhëheqësit kryesor në bisedime në Konferencën e Dayton-it si: Franjo Tuxhman (kryetar i Kroacisë), Alia Izetbegoviq (kryetar i BH), dhe Sllobodan Milloshevig (kryetar i Serbisë). Mos ftesën dhe mos përfshirjen e Rugovës si kryetar i Kosovës, Autorja e ilustron kështu:

"Nga këndvështrimi amerikan, nuk ishte vështirë të shihej se përse Rugova ishte nxjerrë jashtë lojës...Kosova dukej çështje e parëndësishme...Në Kosovë kjo ishte një goditje e fuqishme për besueshmërinë e Rugovës. Për pesë vjet, udhëheqësi politik i shqiptarëve të Kosovës po e siguronte popullin e vet se çështja e Kosovës ishte preokupim i madh i udhëheqësve perëndimorë dhe se Ëashingtoni dhe aleatët evropianë do t'i shpërblenin shqiptarët e Kosovës për luftën e tyre pacifiste. Rugova ishte pritur nga kryetari Clinton, kryeministri britanik, Toni Blair, kancelari gjerman, Helmut Kohl, dhe presidenti [kryetari] francez, Jacques Chirac, dhe që të gjithë e kishin siguruar se ishin të shqetësuar me vuajtjet e shqiptarëve të Kosovës. Mirëpo, tash këto fjalë tingëllonin boshe" (f.119).

Kjo argumenton qartë se SHBA-të e nxorën me qëllim jashtë loje Rugovën pasi ai e kishte defaktorizuar çështjen e Kosovës me përralla se "Ëashingtoni do t'i shpërblej shqiptarët për luftën e tyre pacifiste". Ç'është e vërteta, SHBA-të nuk po e shpërblente askënd as në BH; ajo intervenoj vetëm për ta ndalur gjenocidin dhe spastrimin etnik që kishte arritur përmasa të tmerrshme. Atëherë, përse duhej të prisnin shqiptarët e Kosovës shpërblime kur ato nuk po i gëzonte popullsia e BH që vuajti më shumë? Rugova ose mendonte, ose e thoshte qëllimshëm

me naivitet “shpërblimin nga Ëashingtoni” për ta bërë popullsinë edhe më të verbër përballë represionit dhe torturave të përditshme në Kosovë nga regjimi i Milloshevigit. Autorja lë të kuptohet se në mesin e atyre të verbërve ishte edhe Pullazxhiu, i cili deri në atë kohë kishte besuar se Rugova ndoshta po bënë së paku diçka të hairit. Në kohën kur mbahej Konferenca e Daytonit, Pullazxhiu ishte ndër të parët me shqiptaro-amerikanët tjerë që shkuan atje për të protestuar fuqishëm kundër anashkalimit të çështjes së Kosovës. Aty ishte bindur një herë e përgjithmonë se kombet që luftuan si, sllovenët, kroatët, dhe boshnjakët, e fituan pavarësinë, dhe ishte zemëruar shumë me Rugovën për poshtërimin që ua kishte bërë shqiptarëve, e aq me tepër ishte zemëruar me veten se kishte qenë aq naiv. Autorja duke qenë në kontakt të shpeshtë me Pullazxhiun, ka marrë këtë prononcim të tij për protestën e shqiptaro-amerikanëve në Dayton:
“Ishte hajgarellëk, tha ai [Pullazxhiu]. Zyrtarët amerikanë na detyruan që të qëndronim larg bazës [ushtarake], në një farë kodre të një lagjeje të banuar. Na thanë: Këtu, ja këtu është një vend i mirë për ju. Këtu mund të bërtitni dhe të brohoritni sa të doni” (f.120).
Aq simpati të madhe kishin SHBA për lëvizjen pacifiste në Kosovë, sa që kur ky pacifizëm mori formën më aktive me protesta dhe parulla në një ngjarje historike si Konferenca e Daytonit, zyrtarët amerikanë ua tregun edhe vendin, që ishte një fushë me baltë, ku shqiptarët mund të pëllisnin sa të donin në kërkim të lirisë. Pullazxhiu tani e kuptoi se duhej bërë diçka për luftë, sepse politika e Rugovës sipas tij nuk do t’i sillte kurrë lirinë dhe pavarësinë Kosovës. Pas dëshpërimit të thellë nga Daytoni, “brezi i dëshpëruar” fillon sulmet kundër policisë së Milloshevigit në Kosovë dhe dërgon faksimilet nëpër media me nënshkrimin Ushtria Çlirimtare e Kosovës (UÇK). LDK-ja me deklarata vazhdimisht përgënjeshtron ekzistencën e saj, dhe sulmet guerile të saj i cilëson si inskenime të Serbisë. Nuk është aq shumë e qartë sipas Librit pse LDK-ja mbante këtë qëndrim në raport me UÇK-në, sa do që bënë përpjekje të kufizuara për të sqaruar se ka pasur shumë edhe brenda LDK-së që besonin se vetë LDK-ja qëndronte prapa sulmeve të UÇK-së, dhe me këtë aludohej në përpjekjet që i bënte kryeministri në ekzil Bujar Bukoshi për themelimin e një force të armatosur. Sido që të jetë, mbajtja e linjës pacifiste nga Rugova, sulmet e UÇK-së dhe themelimi i FARK-ut, kishin lënë huti të madhe të shumica e popullsisë, e cila në mungesë të alternativave politike ishte rreshtuar kryesisht në ideologjinë pa ideologji të Rugovës. Kualifikimi i UÇK-së si dorë e zgjatur e Serbisë i ka kushtuar shumë njerëzve të cilët ishin të bindur se lufta herët a vonë është e pashmangshme, se momenti kishte ardhur, por Rugova ua fuste frikën se këta do t’i bashkëngjiteshin një organizate prapa se cilës qëndron Serbia. Këtu Autorja

është dashur të jetë më e qartë se prapa kujt qëndronte Serbia, Rugovës apo UÇK-së, edhe pse në libër lexuesi do ta kuptoj tërthorazi se Serbia ishte prapa të parit dhe përdorte atë për ta shantazhuar të dytën (UÇK-në).

Kapitulli 9 – Guerilja në themelim, jep një pasqyrë rreth krijimit të celulave të para të UÇK-së, dhe njërit prej ideatorëve kryesor të saj, Adrian Krasniqi, kushëriri i Pullazxhiut. Në përpjekjet e tilla, "brezi i dëshpëruar" kishte hasur në pengesa të forta nga LDK-ja dhe Rugova.

"..nga pranvera e vitit 1996, Adrianit i ishte mbushur kupa me udhëheqjen e Rugovës. Nuk i pengonte që udhëheqësi i Kosovës ishte pacifist. Ajo që i pengonte ishte se Rugova ishte shumë pasiv. Rugova e ftonte popullin që të përmbahet nga dhuna, por ai po ashtu refuzonte çfarëdo forme të protestës" (f.129).

"..LDK-ja ua ndaloj Adrianit dhe Gëzimit t'i organizonin demonstratat. Adriani u tërbua. Si do ta ndryshonin situatën shqiptarët në Kosovë, nëse mbesin aq pasiv përballë brutalitetit serb? Ashtu siç i shihte gjërat Adriani, Rugova donte që shqiptarët të shtriheshin përtokë dhe t'i lejonin policisë serbe të bënte çfarëdo që dëshironte me popullin, ndërkohë që Rugova udhëtonte në botë për t'u takuar me udhëheqës të ndryshëm botërore...Derisa peticioni po qarkullonte, policia, me gjasë e paralajmëruar nga LDK-ja, u paraqit te banesa e Adrianit në Prishtinë. Rastisi që Adriani të mos qëllonte në shtëpi" (f.130).

Këta dy paragrafë dhe shtjellimi me detaj në libër argumentojnë se lëvizja pacifiste e Rugovës ishte dukshëm në funksion të sundimit kriminal të Milloshevigit kundër shqiptarëve të Kosovës. Dhjetëra mijëra të torturuarve u kujtohen edhe sot deklarimet e Rugovës "mos bini në provokimet e policisë serbe", për torturat më çnjerëzore të përditshme që i bënte policia serbe ndaj kujt i tekej, duke përfshirë elektroshokun në organe gjenitale. Vizioni i tillë satanik i Rugovës "për të mos rënë në provokime të policisë serbe" kur ajo vinte edhe natën për ta marrë bashkëshortin në shtratin e gruas dhe ta torturoj me orë dhe ditë të tëra në stacionin e policisë, aq shumë sa që nuk do t'i vyente gjë askujt, nuk ka si të shpjegohet dhe kuptohet në mënyrë më të denjë pos udhëheqje si ia donte qejfi Milloshevigit. Në rastet se dikush dilte me synime për ta ndryshuar atë gjendje, ose së paku të provoj ndonjë alternativë për të mos u shtrirë përtokë, Rugova dhe LDK-ja do të bëjnë lajmërimin e policisë serbe sikur në rastin e Adrianit. Kjo nuk kërkon më shumë koment rreth lidhjeve të Rugovës me regjimin e Milloshevigit në shkatërrimin e shqiptarëve dhe alienimin (tjetërsimin) e dinjitetit të tyre deri në kafshë.

Te kapitulli 10 – Ndërtimi i ushtrisë – theksohen problemet ideologjike rreth formimit të UÇK-së, ku pararojë e saj ishte Lëvizja Popullore e Kosovës (LPK) e cila ende nuk ishte shpërlarë nga simpatitë për Enver Hoxhën dhe komu-

nizmin. Pullazxhiut nuk i pëlqente aspak që kushëriri i tij (Adriani) të punoj me LPK-në. Kapitulli tregon edhe për celula tjera të ushtrisë së ardhshme që ishin formuar individualisht, si ajo e Zahir Pajazitit (me përvojë) dhe familjes Jashari në Prekaz të Ultë të komunës së Skënderajt. Për Adem Jasharin, libri në faqe 143 shprehet kështu:
"Fqinjët e tij e përshkruanin [Adem Jasharin] si gangster që i kishte shqetësuar shpesh, duke ua konfiskuar veturat dhe traktorët, por nuk mund të mos e çmonin guximin e tij që t'i kundërvihej regjimit serb".
Kapitulli i radhës – Shtimi i dhimbjeve – shtjellon trazirat në Shqipëri më 1997 kur u thyen depot e armatimit dhe u krijua një mundësi e madhe për furnizim me armë të UÇK-së, përpjekjet për konsolidimin e UÇK-së dhe trafikun e armëve për në Kosovë, sulmin spektakular kundër stacionit policor në Ponoshec më 10 shtator 1997, që Adriani dhe guerilët "..ti jepnin fund një herë e përgjithmonë dilemave [rreth UÇK-së], të cilat Rugova po i mbante gjallë" (f.165). Në të njëjtën natë ishin sulmuar edhe nëntë stacione tjera policore nëpër Kosovë. Kah fundi i kapitullit jepet përshkrimi i aksionit kundër stacionit policor në Kliçinë, 16km nga Vranoci, në të cilin kishin marrë pjesë Adriani, "Mërgimi", Muja [Krasniqi] dhe Qerimi [Kelmendi]. Adriani kishte gjuajtur me minahedhës dhe kishte qëlluar në parking duke i kallur dy vetura të policisë. Policia kishte qenë e vendosur në një stacion tjetër prej nga erdhën të shtënat vdekjeprurëse për Adrianin, duke u bërë ushtari i parë i UÇK-së që vdiq në uniformë. Rënies së tij me gjasë askush nuk i është gëzuar më shumë se Rugova dhe një pjesë e LDK-së të cilët më herët ia kishin ndaluar protestat dhe e kishin lajmëruar te policia serbe. Për Rugovën dhe një pjesë të LDK-së, do të ishte krijuar bindja se me shkuarjen e njërit prej trazovaçëve kryesor të rehatisë të tyre nën regjimin e Milloshevliqit që ushtronte terror të përditshëm ndaj shqiptarëve, vizionit rugovist me parullën "mos bini në provokime të policisë serbe" do të vazhdoj deri në pakufi, ose derisa regjimi i Milloshevliqit t'i bëjë shqiptarët e Kosovës (me përjashtim të Rugovës dhe klanit të tij) t'i përjetojnë torturimet çnjerëzore dhe shtazarake si mënyrë e zakonshme dhe standarde e jetës deri sa të zhduken substancialisht. Por ja që vizionit të tillë satanik rugovist i doli një fatkeqësi. Pullazxhiu i Neë Yorkut, pas rënies së kushëririt të tij Adrianit, intensifikon veprimtarinë e tij për çlirimin e Kosovës duke e futur SHBA-në në luftë.
Pullazxhiu organizonte takime me shqiptaro-amerikanët për mbledhjen e fondeve për luftën e Kosovës, udhëtonte shpesh për në Shqipëri dhe Zvicër, vizitonte panairet e armëve në SHBA ku i blinte ato dhe i dërgonte për UÇK-në, mbante kontakte me DioGuardin dhe interesohej për çështjen e lobimit, me një fjalë, veprimtaria e tij ishte e shumanshme për kauzën e Kosovës. Derisa gjërat në

nivel ndërkombëtar po lëviznin kundër regjimit të Millosheviqit, vizioni rugovist ende përpiqej ta mbajë popullin nën amullinë e pacifizmit dhe mos bërjes asgjë për shpërblimet që do të vijnë nga Ëashingtoni, ndërsa lufta në terren gjatë vitit 1998 ishte intensifikuar dukshëm. Një ndihmesë të madhe në thyerjen e këtij vizioni satanik me të cilën po helmohej popullsia, e dha dhe Kryeministri i Kosovës në ekzil, i cili "fliste gjithnjë e më shpesh në përkrahje të rezistencës së armatosur. Edhe disa udhëheqës të shquar të LDK-së e bënë të njëjtën gjë. Gati brenda natës, lëvizja paqësore u dezintegrua dhe mijëra shqiptarë të Kosovës zëshëm kërkonin t'i bashkoheshin UÇK-së. Faza e dytë e kryengritjes kishte filluar" (f.198).

Pullazxhiu nuk ishte diplomat. Por edhe këtë punë ai do të rregulloj nëpërmjet AACL-së në SHBA ose shtetin ku ambasadori Robert Gelbard fillimisht e kishte quajtur UÇK-në si terroriste, por së shpejti ndërroi qëndrim duke u kthyer në anën e UÇK-së. Për UÇK-në tani do të interesohet edhe emisari i posaçëm Richard Holbrooke, i cili kishte takuar dy "komandantë" lokal, Hajdin Abazin (me nofkën e luftës Lum Haxhiu) dhe Gani Shehun. Lum Haxhiut nuk i kishte pëlqyer kërkesa e Holbrook-ut për të negociuar armëpushimin me Milloshevriqin, dhe UÇK-ja të heq dorë nga disa postblloqe, kërkesa këto që ishin refuzuar me arrogancë. "Nuk na pëlqeu ajo që e tha Holbrooke-u në lidhje me tentimet për të sjellë paqe në Kosovë. ne kemi nevojë për liri, jo vetëm për paqe. Ne luftojmë për liri, tha Haxhiu pas takimit" (f.243). Ky ishte një gabim strategjik i një "komandanti" lokal. Holbrooke dhe negociatorët e SHBA-va kishin rënë në hall se me kë duhet të bisedojnë në UÇK. "Pashmangshëm, zyrtarët e Qeverisë amerikane e gjetën rrugën te [Pullazxhiu] në Triangle General Contractors. Pullazxhiu i vuri ata në lidhje me komandën supreme të UÇK-së, shumica e të cilëve ishin në Zvicër" (f.243). Këto i përmban kapitulli i parë i pjesës së tretë ose i 16 i librit "Lufta, raundi i dytë". Gjersa UÇK-së i duhej Rigrupimi (kapitulli 17) dhe NATO e kishte marrë çështjen seriozisht, Pullazxhiu vazhdonte me blerjen dhe sjelljen e armëve dhe paisjeve përcjellëse si uniforma, jelekë anti-plumb, pajisje kundër lehjes së qenve, radio lidhje, telefona satelitorë, e shumëçka tjetër, nëpërmjet detit dhe ajrit. Nuk e kishte problem të blej armë në SHBA dhe ato t'i transportoj në destinacionin e duhur, edhe pse legjislacioni federal i SHBA-ve ishte marrë me këtë problem ndaj tij.

Me gjithë premtimet e vazhdueshme të NATO-s se do të intervenoj ushtarakisht, Pullazxhiu nuk donte të besonte se kjo do të ndodhë. Ajo protesta në Dayton e kishte djegur fort dhe i kishte dhënë një mësim të mirë, pas të cilës nga një përkrahës i hershëm i politikës pacifiste erdhi në përfundim ta quante veten naiv shkaku i besimit në dokrrat dhe "sehiret" e pakta dhe të njëjta të Rugovës.

Tani ai nuk i besonte as NATO-s që kishte fuqinë reale më të madhe në botë dhe ishte gati për të vepruar. “Sehiret” e Rugovës e kishin dëshpruar deri në palcë dhe prej asaj kohe kishte të drejtë të mos i besoj NATO-s derisa të dalin veprimet konkrete. Prandaj, Pullazxhiu me datën 20 mars 1999 kishte vajtur “me aeroplan në Nevada, e ngarkoj një kamion të marrë me qira, me 32 snajperë të kalibrit .50 dhe disa dhjetëra kuti me municion” (f. 269).

Operacioni patkoi (kapitulli 18) raporton për fushatën e bombardimeve të NATO-s dhe resprezaljet e serbëve kundër popullsisë civile shqiptare. Gjatë kësaj kohe kishin filluar të shkapërderdheshin edhe grupet kryengritëse të UÇK-së, me përjashtim të atij që e udhëhiqte Ramush Haradinaj në perëndim të Kosovës, por edhe ky grup filloi të mbetej pa municion. Kushëriri i Pullazxhiut, Xhevdeti ishte përpjekur ta ndihmonte, por pa sukses pasi një grup të cilin e udhëhiqte nga Shqipëria për në Kosovë, ra në pritë ku prej 21 vetave, 11 u vranë dhe pjesa tjetër me grupet tjera u kthyen prapa në Shqipëri. Bombardimet e NATO-s nuk ishin pa probleme sa i përket caqeve ku ndodhën edhe disa gabime ndaj objektivave siç ishte qëllimi i një treni të udhëtarëve dhe kolonën e civilëve shqiptarë. Kjo po e dobësonte aleancën e shteteve të NATO-s në vazhdimin e fushatës ajrore. Greqia dhe Italia bënin thirrje për ndërprerjen e fushatës. Për Greqinë nuk ishte aspak çudi dhe dihej se ajo ishte kundër fillimit të bombardimeve dhe haptas mbante anën e Milloshevigit. Pak e çuditshme ka mundur të jetë kërkesa e Italisë, por kjo ishte dukshëm më e qartë se në rastin e Greqisë. Italia para luftës ishte ndërmjetës në marrëveshjen absurde të Milloshevigit me Rugovën për arsimin në Kosovë, një prej shumë kartave që Milloshevigi me Rugovën e përdornin për të lozur me shqiptarët e Kosovës si macja me mi. Ku tjetër do të shkoj Rugova për “strehim politik” gjatë bombardimeve të NATO-s pos në Itali, ose më konkretisht tek ata me të cilët lozte maca-mini në marrëveshjen për arsimin me Milloshevigin në Kosovë. Këtë nuk e sqaron libri i Autores, por e sqaron fakti se Rugova së paku ka mundur të shkoj në Francë (një aleat tjetër i Serbisë) meqenëse e fliste frëngjishten dhe kishte studiuar atje, dhe me gjasë ka pasur miq. Por ai do të shkoj në Itali me urdhër të Milloshevigit, dhe atje do të mbetet i heshtur duke u marrë me përralla dhe teori të fallxhorëve, në kohën kur populli kryetar i të cilit ishte, digjej, vritej, përdhunohej, masakrohej, dëbohej pa mëshirë.

Autorja viziton Pullazxhiun në firmën e tij në ditën e 13-të të bombardimeve të NATO-s. Në bisedën që zhvillon me të, ajo mëson se Pullazxhiu për herë të parë në SHBA ka bankrotuar dhe ka mbetur pa para. Merrte para hua, në mes tjerash, për t’i paguar thirrjet telefonike të UÇK-së. “Sikur [Pullazxhiu] të mos e kishte paguar American Expressin, kryengritësit do të humbin lidhjen e tyre

me botën" (f.282). Autorja e ndien se i ka kontribuuar humbjeve financiare në biznesin e Pullazxhiut kur ajo ka botuar një artikull për të dhe familjen e tij në The Neë York Times në nëntor 1998, me çka furnitori kryesor i biznesit të Pullazxhiut ishte shqetësuar, dhe për pasojë biznesi mori tatëpjetë dhe mbahej vetëm me furnitorin e dytë.

Në dy javët e para aleanca e NATO-s gati sa nuk e shpalli UÇK-në të mundur tërësisht. Mbijetesa dhe konsolidimi i UÇK-së filloj pasi në krye të saj erdhi gjenerali Agim Çeku, me të cilin NATO e dinte tani se ka një komandant që mund të bashkëpunoj. Gjatë fushatës së NATO-s, qindra shqiptaro-amerikanë do të mobilizohen me emrin Batalioni Atlantiku, duke përfshirë edhe punëtorë të Pullazxhiut. për të luftuar në çlirimin e Kosovës, duke lënë jetën normale, e disa edhe luksoze në SHBA për të luftuar në Kosovë, një vend që nuk e njihnin sa duhet por vinin nga kureshtja se e kishin prejardhjen nga këtu. Në atë kohë, Rugova fatmirësisht ishte internuar me dëshirë në Itali dhe nuk mund t'i përcillte mesazhe popullit të Kosovës që kishte mbetur ende brenda Kosovës për "inskenimet serbe për destabilizimin e vendit" nëpërmjet shqiptaro-amerikanëve. Batalioni Atlantiku u angazhua në operacionin Shigjeta në malin e Pashtrikut.

Dita e çlirimit – kapitulli 21 – ende nuk është fundi i ngjarjes për Pullazxhiun që e futi SHBA-në në luftën e Kosovës. Libri ka edhe kapitullin 22 – Pas luftës – ku personazhi kryesor është Pullazxhiu dhe biseda e Autores me të. Tek epilogu, Autorja bënë një vërejtje në kontekstin gjeopolitik të Kosovës me ndërhyrjet amerikane në Afganistan dhe Irak, se sikur mos të vepronte dikush për ta detyruar Amerikën të intervenoj në kohën e duhur ose intervenimi të shtyhej, ndërhyrjet në Afganistan më 2001 dhe Irak më 2003 do ta lënin nën hije intervenimin e mundshëm në Kosovë, meqenëse vëmendja e Amerikës do të zhvendosej atje, siç është e zhvendosur edhe sot. Por katalizatori kryesor i futjes së Amerikës në luftën e Kosovës në "kohën e duhur dhe vendin e duhur" ishte Pullazxhiu. Pa mbështetjen e luftës nga Pullazxhiu, rezistenca e armatosur në Kosovë do të shuhej, dhe do të kthehej vizioni satanik i Rugovës për "mos provokim të policisë serbe" pavarësisht torturave të përditshme shtazarake që nuk i shihej fundi.

Në faqe 364 tek Epilogu, duket se është bërë një gabim, ose një pjesë e tekstit është futur qëllimisht në shqip sipas qejfit të përkthyesve ose botuesit KOHA: "Kështu që nga shkurti i vitit 2008, kur Kuvendi i Kosovës e shpalli Pavarësinë 62 shtete e kanë pranuara Kosovën...". Botimi origjinal ose anglisht (i vetmi botim) të cilit përkthimi shqip i referohet, është i vitit 2004. Atëherë, është e qartë se Autorja nuk ka pasur gjasa teorike të shkruaj në vitin 2004 se Pavarësia

e Kosovës është shpallur në shkurt 2008, dhe se atë e kanë njohur 62 shtete. Njohja e Pavarësisë nga 62 shtete është tekst i futur nga përkthyesit ose botuesi në shqip, dhe kjo përputhet mirë me kohën kur është përkthyer libri, e që duket të jetë muaji shtator 2009, sepse në muajin tetor u botua. Kjo mund ta shtoj dyshimin nëse botuesi dhe përkthyesit në shqip kanë bërë ndryshime sipas preferencave të tyre nga botimi anglisht. Përkthimi në përgjithësi duket të jetë i mirë dhe i kuptueshëm me përjashtim të disa fjalëve që nuk janë përkthyer dhe lexuesit mund t'i duken si neologjizma. Për shembull, në libër lexuesi do ta has shpesh termin shrapnel. I tillë është edhe në anglisht, por në shqip mund të përkthehet në disa forma me të njëjtin kuptim. Fjala është për copat, grimcat, spirrat, fragmente e bombës, minës, raketës, predhës. Shumë pak njerëz e kuptojnë çka është shrapneli i bombës. Copat ose grimcat e bombës kur eksplodon, i kuptojnë të gjithë. Sidoqoftë, për studiuesit që e njohin gjuhën angleze, versioni anglisht i librit mbetet më i mirë dhe më i ndershëm.
Nuk e kuptuam se kush ishte Pullazxhiu të cilin libri e tregon në detaje. Pullazxhiu quhet Florin Krasniqi, i lindur në vitin 1964 në fshatin Vranoc të Pejës. Në vitin 1988 ai emigroj duke kaluar ilegalisht në SHBA prej Meksikës në gepekun e një veture Cadillac me ngjyrë të bardhë. Kur hyri ilegalisht në SHBA, kishte në xhep vetëm 50 dollarë. Ky është njeriu i cili nga puna si gropues kanalesh arriti ta fus aleancën më të fuqishme ushtarake në botë, në luftën e Kosovës për largimin e regjimit të Millosheviqit që po bënte krime dhe spastrim etnik në Kosovë, ose vendlindjen e Florinit. Lufta e SHBA-va dhe aleatëve të saj në Kosovë kushtoj 45 miliardë dollarë.
Libri "Si e futi pullazxhiu Amerikën në luftë në Kosovë?", është një udhërrëfyes praktik dhe mësim për të gjithë ata shqiptarë që duan të lirohen nga përrallat, dokrrat, besëtytnitë e kota, "sehiret", teoritë e konspiracionit, marramendjet, nëse duan ta shohin, prekin, dhe përjetojnë realitetin me sy dhe me forcën e gjërave konkrete. Libri paraqet një rrënim sistematik të thashethemeve për ndonjë intervenim të planifikuar vite me parë të SHBA-ve, për vizionin satanik të Rugovës për kinse lidhjet e tij me SHBA-të rreth intervenimit në Kosovë, e për shumë matrapazë të UÇK-së qëllimi i të cilëve ka qenë, është dhe mbetet të vjedhin, ose të mos jenë diç më të mirë kundër popullit se regjimi i Milloshevigit. Shkaku i shtrembërimit të skajshëm të ndërhyrjes së SHBA-ve në luftën e Kosovës me teori të fallxhorëve si vizioni satanik i Rugovës për t'u shtrirë përtokë, sot Kosova është vendi më i poshtëruar dhe nëpërkëmbur në Evropë. Pullazxhiu i cili i kishte besuar fuqishëm atij vizioni rugovist sikur shumë të tjerë, erdhi në përfundim dhe e quajti veten naiv.
Po ju?

Mos u duhet edhe juve të kaloni nëpër rrugën dhe përvojën e Pullazxhiut ta fusni SHBA-në në luftën e ardhshme të Kosovës, sepse gjendja nuk është edhe aq e mirë, dhe nëse vazhdon kështu me ato vizionet e Rugovës, mund të shpie te një luftë tjetër, jo kundër Serbisë, por qytetare. Libri pas të gjithash është një mësim dhe njëkohësisht diskreditim i tmerrshëm i inteligjencës së shqiptarëve të Kosovës, se me gjithë njerëzit e shkolluar dhe të "mençur", vizionin dhe strategjinë më të mirë për lirinë, demokracinë dhe pavarësinë e Kosovës, e kishte një emigrant ilegal dhe gropues kanalesh. Ne me siguri jeni më të shkolluar dhe më të aftë se ai – TEORIKISHT.

Kushëriri (Adrian Krasniqi) krijoi bazën, ndërsa Pullazxhiu (Florin Krasniqi) i vuri kulmin luftës për çlirimin e Kosovës.

# TESTAMENTET E FRANZ KAFKËS

Franz Kafka lindi në Pragë, të Austro - Hungarisë sot Republika Çeke më 3 korrik, 1883 dhe vdiq më 3 qershor, 1924 në Vjenë të Austrisë. Ai ishte një nga shkrimtarët e historive të shkurtra, dhe romancierët më të mëdhenj të gjuhës gjermane të shekullit XX, trupi i shkrimit i të cilit ishte i vetëm në llojin e tij. Shumica e shkrimeve të tija mbetën të pambaruara dhe u botuan pas vdekjes së tij, megjithëse dëshira e tij ishte që ato të asgjësoheshin - janë bërë ikona në letërsinë e Perëndimit.

Pjesa e tij më e njohur përfshin një tregim të shkurtër me emërtimin Die Verëandlung (Metamorfoza, Shnderrimi) dhe romani i tij i pambaruar Der Prozess (Gjykimi) dhe Das Schloß ("Kështjella").

Mbiemri "kafkor" ka hyrë në përdorim të shënojë rrethanat e rëndomta te llojit absurd dhe surreal zakonisht të gjetura në veprat e Kafkës.Disa nga veprat qe mund te shtjellojme dhe te perkthyera ne shqip jane: "Procesi", "Metamorfoza", "Keshtjella" ne formen e romanit por dhe nga proza e tij e shkurtet ne formen e tregimit. Disa nga tregimet e tij jane leksion akademik ","populli i minjeve ',"Barbaret " etj. Fatkeqesisht veprat e tij jane ne shumicen e tyre jane te humbura dhe per me teper nga vet deshira e autorit per ti asgjesuar ato. Kryesorja cka mund te filloje nje analize per kete shkrimtar eshte venia re e nje ndryshimi rrenjesor te formes ne vepren e tij dhe ne permbajtje. Ai shpesh perdor nje forme te vecante dhe te thate simbolike ku majmunet flasin njerezit transformohen , portretizohen ne monstra etj pra nje realitet jashtoksor per te analizuar bujtinen toksore ne formen e saj me reale .Ky konstatim mund te duket kondradiktor ne vetvete por nis nga nje simbolike surreale qe te kerkoj vemedje per problemet e medha universale qe prezanton Kafka ..

Ne analizen e "Procesi ",vihet re nje e vertet tronditese e ralitetit me njeriun e thjesht brenda dhe sistemet qe ndryshojne dhe e shikojne kete te fundit si nje pengese opo nje te mire per to .Kafka parapelqen nje te vertet te skajshme ku sheqerosjet artistike nuk jane me vlere ne vepren e tij .

Personazhi pergjithsisht eshte njeriu i rendomt jo heroi qe ben diferenc.Kafka injoron pa e mare fare parasysh esencen romantike te letersise dhe hidhet i teri ne kerkim te shpetimit universal te cilin e shpreh :"Vetem kur shkrimtari rastesin mund ta kthej ne ligj dhe ta bej njeriun te pavdekshem vetem atehere ai ka nje rol ne art dhe vetem atehere roli i tij eshte profetik "Kafka nuk qendron te ekzagjerimi dhe optimizmi emotiv ai eshte ulur kembekryq dhe na shikon te

gjithve. Ne pesonazhin e "Procesit" zotit "K", sistemi gjigand i pushtetit i ben grafikun e jetes pa e shpjeguar se per se e trajton ashtu deri ne vendimin per ta vrare pa i dhene shpjegim .Nga ana tjeter kjo mund te analizohet dhe ne te kunder vete zoti "K" nuk ka aftesine per te kuptuar sisemin megjithse perpiqet qe te kuptoj dicka, perseri eshte i mbytur ne paqartesi.Ne secilin kah vlersimi rezultati kesaj mardhenie eshte nje apsurd fatal ku qenia, ambjenti, llogjika, hapsira.. existenca ne vetvete eshte tejet e pakuptushme dhe pa mundesi per te pasur nje debat ndermjet tyre , gjithashtu e tmerrshme ne efektin e saj .
Zoti "K" mund te shikohet ne disa drejtime te tjera ai nuk eshte vetem njeri por dhe ligjesi skolastike e cila ne nje periudhe te caktuar humbet existencen e saj pasi nje ligj tjeter e nxjer ate te pavlere .Kjo eshte nje e vertete pa demshme ne dukje por si do te justifikohen gjithshfare energjish dhe perpjekje njerzore qe qene frymezuar nga ajo qe tashme eshte e pavlere dhe per tu fshire .Nje kuptim tjeter i perfolur per "procesi"-in eshte dhe pyetja teologjike qe ai permban. Pergjithesisht dogma fetare eshte nje perhapje e arsyes se jeta eshte nje perpjekje per te merituar nje perfeksion pas vdekjes .Feja permban shume regulla qe duhen ndjekur dhe pasojat qe vijne nga mosndjekja e tyre , por kafka i bertet ketyre arsyeve me faktin se jo te gjithe i njohin dhe i kuptojne keto ligje pse do te duhet te kene te njejtin fat si moszbatuesit vullnetar te vuajne denimin kapital .Kafka kerkon shtojcen "biblike" qe duhet te permbaj llogjiken per fatin e ketij grupi.
Ka dhe shume tematika te tjera me sekondare nga ato qe u permenden me siper .Zoti "K" ne disa rethana qe i krijohen kryen mardhenie intime me nje vajze pa modalitet klasike te njohjes bisedes ndjesise emocionale dhe kusecfare veprimesh prarapprijese per te kaluar ne mardhenie seksuale,por e ralizon ate ne nje forme apriori sikur te mos kete vend per kushtezime dhe justifikime J.P.Sarter citon ne nje paragraf se "Shpirti ka me shume te drejte se arsyeja" pasi kjo e fundit eshte e asgjesueshme nga vet ajo kurse shpirti eshte nje forme e qenesishme apriori .por veprimi i zotit "K" mund te shihet dhe si nje proteste e kafkes me dy element .
I pari sistemi(qofte teologjok,politik ,tradicional ....) qe vepron ne menyre injoruese ndaj individit dhe ky i fundit i pergjigjet atij me te njejten monedhe duke krijuar keshtu plotesimin instiktiv ndaj deshirave rastesore , ne kete llogjik kafka eshte disi ne atmosferen e niches por me ndryshimin se nuk e ka qellim ne vetvete por nje pergjigje e natyrshme dhe e rrjedhur nga kushtet .Kjo veper dhe po ashtu vepra ne teresi e Kafkes me te drejte eshte nje ortek qe sa me shume thellohesh aq me i madhe behet deri sa orteku eshte vete globi qe banojme . letersia e Kafkes eshte nje nje ambjent i ankthshem eshte nje situat e nje zgjimi

njekohesisht fataliteti. Kafka nuk eshte dekadent ai ben nje portret te gjerave por nuk mundohet te renoj te mohoj apo te zgjedhi mjete per te asgjesuar ai thjesht paraqet ftohtesisht acarin e apsurdit.
Nje kryeveper mund te cilesohet padyshim vepra "Metamorfoza " .Si zakonisht te Kafka dhe ketu ambjenti eshte nje natyre simbolike .Kafka e fillon vepren e tij me mengjes ne te cilin nje person ndjen qe po zhnderohet ne kander .Mengjesi eshte i zakonshem ne shkrimet e tij ,zgjimi qe personifikon ,shpresa e re , emocionet e reja , te gjitha keto trubullohen menjeher sapo personi fillon kontaktin me boten renqethet nga atdheu zhgenjyes .Grigori i transormuar tashme krijon fillimisht nje shqetesim te thelle ne familje .Te gjithe ata ne kete moment jane te perkushtuar rreth tij .Gjenialiteti i Kafkes eshte se ai e paraqet Grigorin ne ndryshimin fizik apo mekanik por jo shpirteror dhe te ndergjegjes .Grigori e kupton te gjith situaten rreth tij dhe ka nje pikellim te madh qe tanime as mund ta shprehi nen petkun e kandres .Por c'eshte ne te vertet "Kandra ".? S'eshte gje tjeter vecse krijese i nje natyre antinjerze nje natyre te tmerrshme dhe pa kthim.
Ajo eshte me teper, nuk eshte krijim i individit po e nje trysnie fati te cilin askush prej nesh nuk e zgjeth me vetedie .Grigorit gjithe kjo gjeme i vjen pasi ai eshte shume i perkushtuar ne pune te cila e ka bere e fektin e saj te cuditshem jo duke i dhene te mirat qe cdo njeri pret nga ajo por duke e shnderuar ne nje qenie te cuditshme dhe te trishtushme qe e pengon te realizoj natyrshem deshirat njerzore qofte dhe me minimalet .Ne fund familjaret e lodhur dhe te perfundimisht te bindur se krijesa qe kane perball nuk eshte me djali apo vellai i tyre por nje kander ,e trajtojne si te till dhe Grigori vdes nen ngasherimin e pashprehur dhe disi ne pritjen e "zgjidhjes" qe do ti sjelli vdekja.
Megjithse pershkrimi i mesiperm mjaft i shkurter i ketij romani kemi mundesine te analizojme disa ide permbajtese ne te . Shkrimet Kafkes , ne ndryshim nga tregimet e sterzgjatura , pergjithsisht zgjaten me pertese vetem per te thene ate qe duhet dhe pa cermonira formale .Nese do ta nisim nga fundi Grigorit i ka ardhur ne maje te hundes por si ce kemi thene me lart Kafka nuk eshte dekadent (te gjej mjete per te asgjesuar apo zhdukur situata ) Grigori ndihet thellesisht i pa shprese per momentin por ai nuk tenton vetvrasjen. Ai zgjidhjen e mer si pasoj e nje veprimi pasiv mbi situaten dhe e le vehten teresisht te shkrihet ne fatin qe i reacionoj Jeta .Vdekja eshte nje zgjedhje e natyrshme e tij por jo me ekzaltimin e per mundesine e ndreqjes por duke cliruar pamundesine perballe natyres apsurde qe e rethon .Kafka ne vetvete eshte nje protestues i madh eshte vete protesta .

*A collage shoëing Franz Kafka and his sisters.*
*Clockëise: Franz Kafka, Elli Kafka, Ottla Kafka, Valli Kafka.*
*(courtesy the ëeb page: http://www.kafka.pl/prace/siostry.htm)*

Ai nuk krijon arsyetme fatale ai paraqet boten dhe ne kete drejtim protesta e tij nuk ka hierarki drejtuse ajo lind apriori per te gjith qe nga momenti i zgjimit ne apsurd gjithashtu ajo nuk ka mjete lufte pervec reflektimit mbi situaten .Grigori jemi te gjith ne te mekanizuar me elemente qe fati arbitrar nga etiketon cdo kohe dhe qe jane te pa evitushem .Jo vetem kandra por dhe vdekja eshte e njejta gje ashtu si Grigori nuk i bente balle dhe se kuptonte transformimin ashtu dhe vdekja e kaplon njeriun ne vitet e ndihmuar nga plagosjet e perpjekjes per lumturi dhe qetesi qe i lakmojme per dite te gjith ne.
Kandra eshte i alkolizuara qe nepermjet alkolit donte te prekte gezimin por qe endet i shkaterruar rrugeve , kandra eshte "At Sergei" (Tolstoi )qe duke u drejtuar vetem nga shpirti ameshuar u kthye ne nje perdhunues .Ajo eshte gjithcka qe prodhon apsurdi dhe jeta pa pika referimi dhe qe prezanton fytyren e saj nepermjet ketyre fenomeneve .Nese kemi hyre pak ne esencen e fundit e vepres dhe ne mesin e saj fillimi eshte ndryshe.
Njerzit tronditen nga transformimi , mortaja ,burgosja ,etj .Ata mbajne nje qendrim ndaj halleve e qe u bien nga qielli .Mos valle Kafka e mer njeriun si nje qenie me manual te paracaktuar per sjellje te cilin e ka te stamposur ne ndergjegje dhe orjentohet midis te mires dhe te keqes .? Verte kafka eshte nje njeri qe i dorzohet trashendentes ? Ai e le hapur apo zgjidhur vete kete dileme me deshiren per te asgjesuar krijimtarine e tij apo me sakte pyetjet e tij dhe si Grigori shikon nga ylli i mengjesit pas vdekjes.
Disa nga veprat qe mund te shtjellojme dhe te perkthyera ne shqip jane: "Procesi", "Metamorfoza", "Keshtjella" ne formen e romanit por dhe nga proza e tij e shkurtet ne formen e tregimit. Disa nga tregimet e tij jane leksion akademik ","populli i minjeve ',"Barbaret " etj. Fatkeqesisht veprat e tij jane ne shumicen e tyre jane te humbura dhe per me teper nga vet deshira e autorit per ti asgjesuar ato. Kryesorja cka mund te filloje nje analize per kete shkrimtar eshte venia re e nje ndryshimi rrenjesor te formes ne vepren e tij dhe ne permbajtje. Ai shpesh perdor nje forme te vecante dhe te thate simbolike ku majmunet flasin njerezit transformohen , portretizohen ne monstra etj pra nje realitet jashtoksor per te analizuar bujtinen toksore ne formen e saj me reale .Ky konstatim mund te duket kondradiktor ne vetvete por nis nga nje simbolike surreale qe te kerkoj vemedje per problemet e medha universale qe prezanton Kafka ..
Ne analizen e "Procesi ",vihet re nje e vertet tronditese e ralitetit me njeriun e

thjesht brenda dhe sistemet qe ndryshojne dhe e shikojne kete te fundit si nje pengese opo nje te mire per to .Kafka parapelqen nje te vertet te skajshme ku sheqerosjet artistike nuk jane me vlere ne vepren e tij .

Personazhi pergjithsisht eshte njeriu i rendomt jo heroi qe ben diferenc.Kafka injoron pa e mare fare parasysh esencen romantike te letersise dhe hidhet i teri ne kerkim te shpetimit universal te cilin e shpreh :"Vetem kur shkrimtari rastesin mund ta kthej ne ligj dhe ta bej njeriun te pavdekshem vetem atehere ai ka nje rol ne art dhe vetem atehere roli i tij eshte profetik "Kafka nuk qendron te ekzagjerimi dhe optimizmi emotiv ai eshte ulur kembekryq dhe na shikon te gjithve.

Ne pesonazhin e "Procesit" zotit "K", sistemi gjigand i pushtetit i ben grafikun e jetes pa e shpjeguar se per se e trajton ashtu deri ne vendimin per ta vrare pa i dhene shpjegim .Nga ana tjeter kjo mund te analizohet dhe ne te kunder vete zoti "K" nuk ka aftesine per te kuptuar sisemin megjithse perpiqet qe te kuptoj dicka, perseri eshte i mbytur ne paqartesi.Ne secilin kah vlersimi rezultati kesaj mardhenie eshte nje apsurd fatal ku qenia, ambjenti, llogjika, hapsira.. existenca ne vetvete eshte tejet e pakuptushme dhe pa mundesi per te pasur nje debat ndermjet tyre , gjithashtu e tmerrshme ne efektin e saj .Zoti "K" mund te shikohet ne disa drejtime te tjera ai nuk eshte vetem njeri por dhe ligjesi skolastike e cila ne nje periudhe te caktuar humbet existencen e saj pasi nje ligj tjeter e nxjer ate te pavlere .

Kjo eshte nje e vertet e pademshme ne dukje por si do te justifikohen gjithshfare energjish dhe perpjekje njerzore qe qene frymezuar nga ajo qe tashme eshte e pavlere dhe per tu fshire .Nje kuptim tjeter i perfolur per "procesi"-in eshte dhe pyetja teologjike qe ai permban. Pergjithesisht dogma fetare eshte nje perhapje e arsyes se jeta eshte nje perpjekje per te merituar nje perfeksion pas vdekjes .Feja permban shume regulla qe duhen ndjekur dhe pasojat qe vijne nga mosndjekja e tyre , por kafka i bertet ketyre arsyeve me faktin se jo te gjithe i njohin dhe i kuptojne keto ligje pse do te duhet te kene te njejtin fat si moszbatuesit vullnetar te vuajne denimin kapital .Kafka kerkon shtojcen "biblike" qe duhet te permbaj llogjiken per fatin e ketij grupi. Ka dhe shume tematika te tjera me sekondare nga ato qe u permenden me siper .Zoti "K" ne disa rethana qe i krijohen kryen mardhenie intime me nje vajze pa modalitet klasike te njohjes bisedes ndjesise emocionale dhe kusecfare veprimesh praraprijese per te kaluar ne mardhenie seksuale,por e ralizon ate ne nje forme apriori sikur te mos kete vend per kushtezime dhe justifikime J.P.Sarter citon ne nje paragraf se "Shpirti ka me shume te drejte se arsyeja" pasi kjo e fundit eshte e asgjesueshme nga vet ajo kurse shpirti eshte nje forme e qenesishme apriori .por veprimi i zotit "K"

mund te shihet dhe si nje proteste e kafkes me dy element .
I pari sistemi(qofte teologjok,politik ,tradicional ....) qe vepron ne menyre injoruese ndaj individit dhe ky i fundit i pergjigjet atij me te njejten monedhe duke krijuar keshtu plotesimin instiktiv ndaj deshirave rastesore , ne kete llogjik kafka eshte disi ne atmosferen e niches por me ndryshimin se nuk e ka qellim ne vetvete por nje pergjigje e natyrshme dhe e rrjedhur nga kushtet .Kjo veper dhe po ashtu vepra ne teresi e Kafkes me te drejte eshte nje ortek qe sa me shume thellohesh aq me i madhe behet deri sa orteku eshte vete globi qe banojme . Letersia e Kafkes eshte nje nje ambjent i ankthshem eshte nje situat e nje zgjimi njekohesisht fataliteti. Kafka nuk eshte dekadent ai ben nje portret te gjerave por nuk mundohet te renoj te mohoj apo te zgjedhi mjete per te asgjesuar ai thjesht paraqet ftohtesisht acarin e absurdit.
Nje kryeveper mund te cilesohet padyshim vepra "Metamorfoza " .Si zakonisht te Kafka dhe ketu ambjenti eshte nje natyre simbolike .Kafka e fillon vepren e tij me mengjes ne te cilin nje person ndjen qe po zhnderohet ne kander .Mengjesi eshte i zakonshem ne shkrimet e tij .Zgjimi qe personifikon ,shpresa e re , emocionet e reja , te gjitha keto trubullohen menjeher sapo personi fillon kontaktin me boten renqethet nga atdheu zhgenjyes .Grigori i transormuar tashme krijon fillimisht nje shqetesim te thelle ne familje .Te gjithe ata ne kete moment jane te perkushtuar rreth tij .Gjenialiteti i Kafkes eshte se ai e paraqet Grigorin ne ndryshimin fizik apo mekanik por jo shpirteror dhe te ndergjegjes .Grigori e kupton te gjith situaten rreth tij dhe ka nje pikellim te madh qe tanime as mund ta shprehi nen petkun e kandres .Por c'eshte ne te vertet "Kandra ".? S'eshte gje tjeter vecse krijese i nje natyre antinjeri e nje natyre te tmerrshme dhe pa kthim.Ajo eshte me teper, nuk eshte krijim i individit po e nje trysnie fati te cilin askush prej nesh nuk e zgjeth me vetedie .
Grigorit gjithe kjo gjeme i vjen pasi ai eshte shume i perkushtuar ne pune , e cila e ka bere e fektin e saj te cuditshem jo duke i dhene te mirat qe cdo njeri pret nga ajo por duke e shnderuar ne nje qenie te cuditshme dhe te trishtushme qe e pengon te realizoj natyrshem deshirat njerzore qofte dhe me minimalet .Ne fund familjaret e lodhur dhe te perfundimisht te bindur se krijesa qe kane perball nuk eshte me djali apo vellai i tyre por nje kander ,e trajtojne si te till dhe Grigori vdes nen ngasherimin e pashprehur dhe disi ne pritjen e "zgjidhjes" qe do ti sjelli vdekja.Megjithse pershkrimi i mesiperm mjaft i shkurter i ketij romani kemi mundesine te analizojme disa ide permbajtese ne te . Shkrimet Kafkes , ne ndryshim nga tregimet e sterzgjatura , pergjithsisht zgjaten me pertese vetem per te thene ate qe duhet dhe pa cermonira formale .Nese do ta nisim nga fundi Grigorit i ka ardhur ne maje te hundes por si ce kemi thene me lart Kafka nuk

eshte dekadent (te gjej mjete per te asgjesuar apo zhdukur situata ) Grigori ndihet thellesisht i pa shprese per momentin por ai nuk tenton vetvrasjen. Ai zgjidhjen e mer si pasoj e nje veprimi pasiv mbi situaten dhe e le vehten teresisht te shkrihet ne fatin qe i reacionoj Jeta .Vdekja eshte nje zgjedhje e natyrshme e tij por jo me ekzaltimin e per mundesine e ndreqjes por duke cliruar pamundesine perballe natyres apsurde qe e rethon .Kafka ne vetvete eshte nje protestues i madh eshte vete protesta .

Ai nuk krijon arsyetme fatale ai paraqet boten dhe ne kete drejtim protesta e tij nuk ka hierarki drejtuse ajo lind apriori per te gjith qe nga momenti i zgjimit ne apsurd gjithashtu ajo nuk ka mjete lufte pervec reflektimit mbi situaten .Grigori jemi te gjith ne te mekanizuar me elemente qe fati arbitrar nga etiketon cdo kohe dhe qe jane te pa evitushem .Jo vetem kandra por dhe vdekja eshte e njejta gje ashtu si Grigori nuk i bente balle dhe se kuptonte transformimin ashtu dhe vdekja e kaplon njeriun ne vitet e ndihmuar nga plagosjet e perpjekjes per lumturi dhe qetesi qe i lakmojme per dite te gjith ne.Kandra eshte i alkolizuara qe nepermjet alkolit donte te prekte gezimin por qe endet i shkaterruar rrugeve , kandra eshte "At Sergei " (Tolstoi )qe duke u drejtuar vetem nga shpirti ameshuar u kthye ne nje perdhunues .

Ajo eshte gjithcka qe prodhon apsurdi dhe jeta pa pika referimi dhe qe prezanton fytyren e saj nepermjet ketyre fenomeneve .Nese kemi hyre pak ne esencen e fundit e vepres dhe ne mesin e saj fillimi eshte ndryshe .Njerzit tronditen nga transformimi , mortaja ,burgosja ,etj .Ata mbajne nje qendrim ndaj halleve e qe u bien nga qielli .Mos valle Kafka e mer njeriun si nje qenie me manual te paracaktuar perdorimi te cilin e ka te stamposur ne ndergjegje dhe orjentohet midis te mires dhe te keqes .? Verte kafka eshte nje njeri qe i dorzohet trashendentes ? Ai e le hapur apo zgjidhur vete kete dileme me deshiren per te asgjesuar krijmtarine e tij apo me sakte pyetjet e tij dhe si Grigori shikon nga ylli i mengjesit, pas vdekjes.

**Kështjella**

**I**

Ishte mbremje vone, kur mberriti K-ja. Fshati ishte mbytur me bore. Bregorja nuk dukej, e fshehur sic ishte nga mjegulla dhe nga terri, dhe as nje rreze e dobet drite nuk jepte te kuptohej ku mund te ishte Keshtjella e madhe. K-ja ndali mjaft kohe permbi uren me derrasa qe conte ne fshat nga rruga kryesore dhe shikoi

lart, aty ku dukej se s'kishte vecse zbrazeti.
Pastaj shkoi se mos gjente nje strehe; ne pijetore njerezit ishin ende zgjuar, bujtinari nuk kishte dhoma per te dhene me qira, por i habitur sa s'ka nga ai bujtes ne ate ore te vonte, i propozoi te flinte ne sallen e madhe, mbi nje dyshek kashte. K-ja pranoi. Disa fshatare vazhdonin te rrinin ulur perpara krikllave te tyre me birre, por ai s'deshi te fliste me njeri, shkoi ta merrte vete dyshekun me kashte ne hatulla dhe u shtri prane stufes. Bente vape, fshataret nuk benin zhurme, K-ja i shikoi edhe disa minuta me sy te lodhur, pasta e zuri gjumi.
Por mbas pak e zgjuan. Te koka e shtratit, bashke me bujtinarin, po rrinte nje djalosh i veshur qytetarce, qe kishte nje fytyre aktori, sy te mbrehte , vetulla te dendura. Fshataret s'kishin luajtur vendit, disa i kishin kthyer karriget qe te shihnin dhe te degjonin me mire. Djaloshi, me shume miresjellje, i kerkoi ndjese qe e kishte zgjuar, i tha se ishte djali i deretarit te Keshtjelles, pastaj shtoi:
- Ky fshat i perket Keshtjelles, kush banon apo kalon naten ne te, ne njefare menyre banon apo kalon naten ne Keshtjelle. Kete te drejte s'e ka askush pa lejen e kontit. Dhe ju s'e keni kete leje, apo te pakten s'ja keni treguar kujt.
K-ja u ngrit ndenjur, shtroi flket, pa dy burrat nga poshte lart dhe tha:
- Ne c'fshat qenkam ngaterruar? Paska nje Keshtjelle ketu?
- S'do mend, tha ngadale djaloshi, ndersa dikush prej fshatareve shkundete kryet, - Keshtjella e zotit kont Vestvest.
- Dhe u dashka leje per te kaluar naten? - pyeti K-ja sikur te donte te bindej se s'i kishte degjuar ne enderr fjalet qe i qene drejtuar.
- Duhet leje, posi, - iu pergjigj djaloshi dhe sikur te donte te tallej me K-ne, pyeti bujtinarin dhe fshataret, duke zgjatur krahun drejt tyre: - A ka si behet pa leje?
- Atehere u dashka marre, - tha K-ja duke gogesire. Shtyu tutje batanijen dhe beri te ngrihej.
- Pa shiko! Dhe qysh u beka per ta marre? - pyeti djaloshi.
- Do te shkoj te zoti kont, - tha K-ja. - S'ka rruge tjeter.
- Tashti? Te shkosh t'i kerkosh leje zotit kont ne mesnate? - thirri djaloshi duke bere nje hap mbrapa.
- Nuk eshte pune qe behet? - pyeti K-ja krejt i qete. - Atehere pse me zgjuat?
Kesaj radhe djaloshi u terbua krejt.
- C'eshte kjo sjellje horrash! - thirri. - Kerkoj te tregohet respekt per autoritetin e kontit! Une ju zgjova t'ju njoftoj se duhet te dilni menjehere nga tokat e zotit kont.
- Ta leme kete komedi, - tha K me nje ze jashtezakonisht te ulet, duke u shtrire perseri dhe duke terhequr batanijet qe te mbulohej. - Ju po e teproni pak, djalosh, flasim neser se c'duhet bere. Bujtinari he keta zoterinj do te me jene

deshmitare, ne rast se do lypsen deshmitare. Nderkohe ta merrni vesh se une jam arematesi qe ka thirrur zoti konti. Ndihmesit e mi kane per te ardhur neser me karroce, bashke me almiset. Une pata qejf te beja nje shtetitje mes bores, por per dreq ngaterrova rrugen disa here, prandaj mberrita kaq vone. Edhe pa me thene ju, e dija qe c'ke me te se nuk ishte me ora te paraqitesha ne Keshtjelle. Ja pse me mjaftoi kjo strehe, kur ju u treguat aq i panjerezishem, per te mos thene edhe me keq, dhe erdhet e me bezdiset. Nuk kam c't'ju them tjeter. Naten e mire, zoterinj. - Dhe K-ja u kthye nga stufa.

- Arëmatësi? - pyeti mbas kraheve te tij nje ze me medyshje; pastaj mbreteroi heshtja. Por djaloshi e mori veten shpejt dhe i tha bujtinarit me nje ze aq te larte sa mund ta degjonte tjetri: - Do te kerkoj udhezime me telefon.

Qysh? Na paskish edhe telefon ne ate pijetore fshati? Alamet organizimi! Kjo hollesi i beri pershtypje K-se, edhe pse i priste te gjitha. Telefoni ndodhej thuajse siper kokes se tij, por ai s'e kishte vene re, i pergjumur si ishte. tashti, ne rast se djaloshi duhej te telefononte, sado te mos donte, nuk do te mund ta bente pa shqetesuar gjumin e K-se; puna ishte te merrej vesh neser K-ja do ta linte te telefononte apo jo: ai vendosi ta linte. Atehere ishte te kote te shtirej sikur flinte, prandaj u kthye perseri ne shpine. E merrte me mend si do te grumbulloheshin fshataret per te folur me njeri-tjetrin, sepse ardhja e nje arematesi nuk ishte shaka. Porta e kuzhines ishte e hapur, por trupi i shendoshe i bujtinares e zinte te tere; bujtinari iu avit maje gishtash qe ta njoftonte per c'kishte ndodhur. Pastaj filloi biseda telefonike. Dertari ishte duke fjetur, por ne telefon na doli nje nenderetar, njeri nga nenderetaret, njefare zoti Fric.

Djaloshi mbasi i tha se quhej Shvarcer, i tregoi se kishte gjetur K-ne, nje burre rreth te tridhjetave, veshur ne pikte te hallit, qe po flinte qete-qete mbi nje shtrat me kashte, qe kishte vene per nenkrese nje cante te vogel mali dhe qe kishte prane vetes nje stap nejç. I qe dukur menjehere njeri i dyshimte dhemeqe dukej sheshit se bujtinari s'e kishte kryer detyren e tij, i kishte takuar atij, Shvarcerit, te bente te veten, duke i shkuar meselese deri ne fund. Zgjimi, hetuesia, kercenimi, qe ishte i detyrueshem, se do ta debonin nga konteja, kishte ngjallur idinjaten e K-se; mbase edhe me te drejte, sepse ai ngulte kembe qe ishte nje aremates te cilin e kishte thirrur konti ne Keshtjelle. Kuptohet se e kishin per detyre, te pakten nga pikepamja formale, te vertetonin saktesine e ketyre theieve, prandaj Shvarceri i lutej zotit Fric te pyeste ne zyren qendrore, nese prisnin te vinte pernjemend nje aremates dhe t'i jepnin pergjigje sa me pare po me telefon.

Pastaj u be heshtje; andej matane Frici kishte shkuar te pyeste, ndersa kendej pritej pergjigja. K-ka ndenji si ishte, as nuk u kthye; nuk dukej aspak kureshtar dhe shikonte zbrazetine perpara vetes. Raporti i Shvarcerit, ajo perzierje ligesie

dhe kujdesi, i jepte nje ide se cfare mejtesh diplomatike kishin edhe vartesit ne Keshtjelle. Dhe punonin me zell, derisa zyra qendrore kishte edhe nje turn nate. Nga ana tjeter, informatat mberrinin shume shpejt, sepse Frici po therriste ne telefon. Por pergjigjja qe shume e shkurter dhe Shvarceri e vuri ne vend dorezen e telefonit, tym krejt.
- E dija une, - thirri, - as qe kane degjuar per ndonje aremates; eshte thjesht nje horr qe genjen dhe mbase edhe me keq se kaq.
Per nje cast K-ja mendoi se te gjithe, Shvarceri, fshataret, bujtinari dhe bujtinarja po i verviteshin siper. Per te shmangur te pakten goditjen e pare, u mblodh grusht nen batanije. Ate cast ra perseri telefoni, madje mjaft fort, te pakten keshtu iu duk K-se. Ai nxori kryet jashte dalengadale. Edhe pse kishte pak te ngjare qe ajo thirrje te kishte te bente me K-ne, qe te gjithe u stepen dhe Shvarceri iu afrua perseri telefonit. Degjoi nje shpjegim mjaft te gjate, pastaj tha me ze te ulet:
- Atehere qenka gabim? Me vjen shume keq. Ka telefonuar vete shefi i zyres? Cudi, cudi. Si t'ia shpjegoj kete pune zotit aremates?
K-ja nderi veshin. Pra Keshtjella e kishte emeruar aremates. Nga njera ane kjo ishte nje e keqe, sepse tregonte qe aty ne Keshtjelle i dinin gjithe c'duhej per te dhe, mbasi kishin peshuar forcen e te dyja paleve, e pranonin ndeshjen me buze ne gaz. Por, nga ana tjeter, ishte edhe nje e mire, sepse simbas tij, donte te thoshte qe e nenvleftesonin dhe se kesisoj do te ishte me i lire nga c'do te mund te ishte ndryshe. Dhe ne u shkonte nder mend ta mbanin te ngerthyer nga nje frike e vazhdueshme, pikerisht fale detyres se tij si aremates - qe pa dyshim i jepte Keshtjelles epersi morale, gaboheshin; ai ndjeu nje rreqethje te lehte t'i shkonte neper tere trupin, po gjithcka mori fund me kaq.
Shvarceri po i avitej i druajtur, por K-ja ia beri me dore te largohej ; nuk degjoi te shperngulej ne dhomen e bujtinarit, edhe pse po ngulnin kembe qe te shkonte, por pranoi nga bujtinari vetem nje pije qe ta ndihmonte per te fjetur dhe nga bujtinarja nje legen, nje sapun e nje peshqir dhe as qe pati nevoje te kerkonte qe ta zbraznin sallen, sepse te gjithe dolen hapalehte e shpejt e shpejt, duke kthyer fytyren nga ana tjeter, qe ai te mos i njihte me te nesermen. U fik llamba dhe mene fund ai gjeti qetesi. Fjeti nje cope deri nemengjes; vetem nje apo dy here e bezdisen minjte qe vraponin.
Mbasi hengri sillen qe , sipas bujtinarit, duhej te paguhej nga Keshtjella, sikurse tere qendrimi i K-se, deshi te shkonte pa humbur kohe ne fshat. Por meqe bujtinari, me te cilin nuk kishin shkembyer vecse fjalet me te domosdoshme, duke sjelle nder mend si ishte sjelle nje dite me pare, nuk reshtete se ardhuri rrotull tij, sikur te donte ashtu t'i lutej heshtazi. I erdhi keq per te dhe e ftoi te ultej paksa.

- Nuk e njoh ende kontin, - tha K-ja, - thone se e paguan bujarisht punen qe kryhet si duhet, eshte e vertete? Kur njeri shkon kaq larg gruas dhe femijes, sic me ka qelluar mua, ia ka qejfi te coje ndonje pare ne shtepi.
- As mos e ki ate hall, zoteri, askush nuk eshte qare qe s'eshte paguar mire.
-Sidoqofte, - tha K-ja, - une nuk jam nje njeri i druajtur dhe di t'ia numeroj edhe nje konti, por dihet se me zoterinjte eshte ku e ku me mire t'i lash hesapet pa bere llafe.
Bujtinari ishte ulur perballe K-se, buze dritares, nuk donte te rehatohej me mire dhe s'ia shqiste syte e tij te zez dhe te trembur. Ne fillim i kishte pelqyer shoqeria e tij, tashti donte t'ia mbathte. Mos kishte frike se mos e pyeste per pune te kontit? S'kishte besim te K'ja, duke e pandehur nje "zoteri"? K-ja deshi ta qetesonte. Pa oren dhe tha :
- Mbas pak do te mberrijne ndihmesit e mi, a ke si i strehon ketu?
- Patjeter, zoteri, - iu pergjigj ai, - por nuk do te banokan me ty ne Keshtjelle?
Domethene bujtinari na hiqte dore kaq kollaj nga klientet dhe sidomos nga K-ja dhe na e degdiste pa nje pa dy ne Keshtjelle?
- S'e di ende, - tha K-ja, - me perpara duhet te marr vesh c'pune duan te me japin. Po te jete se duhet te punoj ketu ne fshat, per shembull, do te ishte me mire sikur te banoja ketu. Sepse druhem qe jeta ne Keshtjella nuk ka per te me kenaqur. Une dua te jem i lire. Ti s'e njeh Keshtjellen, - vazhdoi K-ja, nuk duhen dhene gjykime para kohe. Dore per dore nuk di gje per Keshtjellen, vecse qe jane eksperte per te zgjedhur aremates te afte. Mbase kane edhe te mira te tjera. DHe u ngrit qe 'ti hiqej qafe bujtinarit, i cili po brente buzet tere nerva. Nuk ishte e lehte t'i fitoje besimin atij burri.
Kur po ikte K-se i beri pershtypje nje portret i erret i varur ne mur, ne nje kornize te zeze. E kishte dalluar qe shquante hollesite, kishte pandehur se ishte nje kornize pa kuader ne te, me nje sfond te zi. Por kuadri ishte ne te, tani po e shihte, ishte portreti nga mesi e lart i nje njeriu rreth te pesedhjetave. Koken e mbante te perthyer mbi gjoks, qa sa syte mezi i dukeshin, qendrim qe dukej sikur ishte i detyruar te mbante nga balli i gjere dhe i rende dhe nga hunda e madhe e grepte. Mjekra, qe nofulla ia ngjishte mbas gjoksit, me poshte niste e i zgjerohej. Dore e majte, me gishta te hapur, e kishte shkuar ne floket e dendur, por nuk ia dilte ta ngrite me koken lart.
- Kush eshte ai? - pyeti K-ja. - Konti? - Kishte ndalur perpara kuadrit dhe s'u kthye as per te pare bujtinarin.
- Jo, - iu pergjigj ai, - eshte dertari.
- Paskan me te vertete nje dertar te pashem ne Keshtjelle - tha K-ja, - gjynah qe i biri ishte i sajuar aq keq.

- Jo, - tha bujtinari, e terhoqi K-ne ndaj vetes dhe i pershperiti ne vesh: - Shvarceri e teproi mbreme, babai i tij eshte vetem nenderetar, madje nje nga te dores se fundit.
Ne ato caste bujtinari iu duk si nje femije tjetrit.
- Ah! Qeratuc! - tha K-ja duke qeshur. Por bujtinari nuk qeshi, tha :
- Edhe babi i tij eshte i fuqishem.
- Mos more! - tha K-ja, - ti pandej se te gjithe jane te fuqishem. Edhe une?
- Jo, - u pergjigj bujtinari, i druajtur por seriozisht, - ti nuk je njeri me fuqi.
- Je nje vrojtues i mprehte, - tha K-ja, - pernjemend, ta themi midis nesh, me te vertete qe nuk jam i pushtetshem. Prandaj mbase nuk kam me pak respekt se ti per te pushtetshmit, por jam me pak i sinqerte dhe nuk dua ta tregoj gjithmone. Dhe K-ja i ra lehte me dore ne faqe bujtinarit, qe ta ngushellonte dhe t'i hynt ene qejf. Me se fundi ai vuri buzen lehte ne gaz. Ishte me te vertete si nje femije me ate fytyren e tij delikate e thuajse qose. Si ishte lidhur me ate grua te ndares, dukej tek jepte e merrte ne kuzhine, me berrylat larg trupit? Por K-ja nuk deshi ta pyeste me gjate, duke u druajtur se mos i shuhej buzeqeshja qe i qe ndere me ne fund ne fytyre. Prandaj i beri vetem me shenje te hapte porten dhe doli ne ate mengjes te bukur dimeror.
Tani e shihte aty lart Keshtjellen qe spikaste permes kthjelltesise dhe bora qe qe nderur mbi gjithcka me nje shtrese te holle, ia nxirrte edhe me ne pah anetoret e saj. Madje dukej se mbi koder kishte rene me pak bore sesa ne fshat, ku K-ja po ecte me me pak mundim sesa nje dite me pare neper rrugen kryesore. Ketu bora arrinte deri te dritaret e kasolleve dhe rendonte mbi catite e uleta, ndersa aty lart ne koder gjithcka lartohej e lire dhe e lehte, apo te pakten keshtu dukej nga poshte.
Ne pergjithesi Keshtjella, sic dukej nga larg, ishte ashtu sic e kishte perfytyruar K-ja. Nuk ishte nje nga ato keshtjellat feudale dhe as nje pallat i ri dhe luksoz por nje ndertese e madhe, e perbere nga disa ndertesa dykateshe dhe nga shume shtepi te uleta te ndgjeshura njera mbas tjetres. Kush s'e dinte se ishte nje Keshtjelle, do te pandehte se ishte nje qytetth i vogel. K-ja pa vetem nje kulle, por nuk merrej vesh ne i perkishte nje godine banimi apo nje kishte. Rreth e rreth vinin verdalle duke fluturuar nje tufe korbash.
K-ja vijoi rrugen, me syte mberthyer Keshtjelles; nuk i interesonte asgje tjeter. Por kur u afrua, mbeti i zhgenjyer: Keshtjella nuk na qenkish vecse nje qytetth mjeran, nje mishmash shtepizash pa ndonje tipar qe t'i dallonte, pervecse ishin ndertuar me gure, por suvaja kishte kohe qe u kishte rene dhe dukej sikur edhe guri po u shkermoqej. K-se iu kujtua vrikthi fshati i tij i lindjes. Binte shume pak me poshte se ajo e ashtuquajtur Keshtjelle; ne rast se K-ja do te kishte ard-

hur vetem per te pare, do t'i kishte shkuar rruga dem; do te kishte bere me mire sikur te shkonte per te pare fshatin e tij, qe kishte kohe pa e pare. Dhe me mend krahasoi kambanoren e fshatit te vet me ate kulle aty lart. Kambanorja lartohej thike perpjete, pa pike ngurimi, duke u ngushtuar aty lart ne maje, ku kishte nje cati mbuluar me tjegulla te kuq; ishte nje ndertese tokesore - c'mund te ndertojme tjeter ne? Por me nje synim me te larte se ai rremet banesash tevogla dhe me nje pamje me te ndritur se puna e perditshme.
Ndersa kjo kulla ketu, e vetmja qe dukej, ishte kulla e nje banese, mbase e pjeses kryesore te Keshtjelles dhe kjo kuptohej vetem tashti; ishte nje ndertese rrethore dhe e e njetrajte, pjeserisht e veshur me nje dredhez meshireplote, me do dritare te vockela qe vetetinin ne diell; se kishte dicka qe te rreqethte dhe perfundonte me njefare tarrace, gethapet e te ciles, te pasigurte, te parregullte, pjeserisht te rrenuar shkeputeshin drejt qiellit te kaltert, sikur t'i kishte vizatuar nje dore femije e druajtur apo moskokecarese. Te krijohej pershtypja se nje banor i zymte, te cilin e drejtesia do ta kishte denuar te jetonte ne dhomen me te larget e te humbur te shtepise, ta kishte shembur catine dhe te kishte nxjerre trupin jashte, per t'u dukur ne sy te botes.
K-ja ndali perseri, sikur te ishte se po te rrinte ne vend do t'i shtohej aftesia per te arsyetuar. Por e bezdisen. Mbas kishes, ne te vertete ishte vetem nje kapele, qe e kishin zmadhuar dhe e kishin bere si pune kapanoni qe te permbante besniket, prane kishs pra ku kishte ndaluar ai, ndodhej shkolla. Ishte nje ndertese e gjate dhe e ulet, qe bashkonte per cudi tiparin e te perkohshmes me at ete lashtesise, brenda nje kopshti te rrethuar me kangjella dhe qe tani ishte mbushur bore. Nx-enesit po dilnin ate cast bashke me mesuesin e tyre. E kishin rrethuar qe te gjithe mesuesin e tyre, te gjithe syte i qene mberthyer atij dhe te gjitha gjuhet flisnin aq shpejt sa K-ja nuk mori vesh asnje fjale. Mesuesi, nje djalosh trupvogel dhe me shpatulla te ngushta, por jo aq sa te dukej si nje gje qesharake dhe qe ecte si i ngrire, e kishte pare K-ne nga larg; sepse, c'eshte e verteta, pervec grupit te nxenesve, ai ishte i vetmi njeri qe dukej derisa hante syri. Duke qene i huaj ne ate vend, K-ja pershendeti i pari, aq me shume sepse mesuesi ishte nje burre i vockel fort autoritar.
-Miremengjes, zoti mesues, - i tha

**Lëre atë punë!**

Ishte mëngjes herët. Rrugët ishin të pastra dhe të zbrazëta. Mora rrugën për tek stacioni i trenit. Ndërkohë, që krahasova orën e qytetit me timen, vura re se ishte shumë më vonë nga ç’kisha menduar. Më duhej të shpejtohesha. Tmerri i këtij

zbulimi hap pas hapi ma zbehu besimin në vetvete. Ngaqë nuk e njihja, nuk orientohesha dot në këtë qytet. Për fat të mirë në afërsi ndodhej një polic, vrapova për tek ai dhe pa frymë e pyeta për rrugën. Ai vuri buzën në gaz dhe ma ktheu:
-"Po unë do, që të ta tregoj rrugën?"
- "Po", iu pergjigja, "vete nuk mund ta gjej ne asnje menyre."
-"Lëre fare atë punë, është e kotë." m'u drejtua ai dhe në çast u kthye me nje vrull të madh, siç bëjnë njerëzit, të cilët duan t'i lesh vetëm me të qeshurën e tyre.

**Fatkeqësia e beqarit**

Duket të jetë e tmerrshme të jesh beqar, dhe plak që mezi ruan dinjitetin e tij, të kërkosh strehë tek të tjerët, kur dëshiron të kalosh një mbrëmje në shoqëri; të jesh i sëmurë dhe, nga qoshja e shtratit, të kqyrësh dhomën bosh me javë të tëra; të ulesh të pushosh në pragjet e shtëpive, të mos ngjitësh kurrë shkallët përbri të shoqes; të mos kesh në dhomë tënde veçse dyer komunikimi që hapen mbi hyrjet e të tjerëve; të kthehesh në shtëpi duke mbajtur darkën tënde në dorë; të jesh i detyruar të admirosh fëmijët e të tjerëve, pa patur të drejtë për të përsëritur papushim: unë nuk kam; të sajosh një dukje dhe një mbajtje të kopjuar nga një apo dy beqarë, të behur nga kujtimet tona të rinisë.
Ja si do të jetë kjo, me përjashtimin që në realitet sot jemi këtu dhe që këtu do të jemi edhe më vonë, me një trup real dhe me një kokë reale, e për rrjedhojë, edhe me një ballë për ta goditur me pëllëmbë...

**Dritarja mbi rrugë**

Cilido që jeton i braktisur dhe do të donte megjithatë, andej-këndej, të lidhte ndonjë marrëdhënie, cilido që përballë ndryshimesh që ia imponojnë orët, stinët, zanati apo çfarëdo rrethane tjetër, dëshiron të gjejë një krah, një krah çfarëdo për t'u mbajtur – ky pra, nuk do të mundet të bëjë për një kohë të gjatë pa një dritare mbi rrugë. Dhe, edhe sikur ai të ishte në pikën që të mos kërkojë asgjë, edhe sikur ai të mos ishte tjetër përveçse një plak i kërrusur nga lodhja që mbështetet mbi dritare dhe që i shëtit sytë e tij ndërmjet publikut dhe qiellit, kokën të lëshuar paksa prapa, pa dëshiruar më asgjë, kuajt do ta tërheqin megjithatë në kortezhin e tyre të karrocave dhe të zhurmës, për ta rizhytur më në fund në grumbullin e njerëzve.

**Vështrime të shpërfillura nga dritarja**

Çfarë do të bëjmë në në këto ditë pranvere që nuk do vonojnë të mbërrijnë? Sot në mëngjes, qielli ishte i vrenjtur, por nëse afrohemi tani pranë dritares, do të ngelemi të befasuar dhe faqja jonë do të ngjeshet përkundër dorëzës së saj.
Poshtë, shohim dritën e diellit, tashmë në rënie, është e vërtetë, mbi fytyrën e kësaj vajze të re, pothuaj ende fëmijë, që ecën dhe kthen kokën, dhe në të njëjtën kohë, shohim hijen e burrit që ecën prapa saj, me një hap më të shpejtë.
Tani, burri ka parakaluar dhe fytyra e fëmijës shndrin përsëri.

**Një lajm perandorak**

Perandori – kështu thuhet – të ka dërguar një lajm, ty, vetëm ty, të nënshtruarit të mjerë, hijes vocërrake të arratisur në largësinë më të largët përballë diellit perandorak, pikërisht ty perandori të ka dërguar një lajm nga shtrati i tij i vdekjes. Lajmëtarin e ka gjunjëzuar pranë shtratit dhe ia ka pëshpëritur lajmin në vesh; kaq me vlerë ishte për të, saqë deshi, që ky t'i përsëritej në vesh edhe një herë. Nëpërmjet tundjes së kokës ka vërtetuar vërtetësinë e asaj, që iu tha. Ai e ka çliruar lajmëtarin nga të qenurit i pranishëm gjatë vdekjes se tij – të gjithë muret pengues thyhen dhe mbi shkallët, të cilat luhaten në largësi lart në ajër, gjenden në rreth të Mëdhenjtë e perandorisë – ai ka bërë të mundur, që për lajmëtarin të gjitha këto të mbeten pas. Lajmëtari ka marrë menjëhere udhën, një burrë i fuqishëm dhe i palodhur. Duke shtrirë herë njërin dhe herë tjetrin krah çan përmes turmës, në rast se has rezistencë tregon gjoksin, mbi të cilin ka shenjen e diellit, ai ngadalë bën edhe përpara si asnjë tjeter, por turma është kaq e madhe, banesat e tyre nuk kanë fund. Po të hapej pak vend… oh si do të fluturonte ai dhe ti me siguri sëshpejti do të dëgjoje të goditurën e gezueshme të grushtave të tij në derën tënde. Por në vend të kësaj ai sfilitet kot së koti, duke u ndrydhur akoma mundohet të dalë nga dhomat e pallatit të brendshëm, asnjëherë nuk do t'i kalojë ato, edhe po t'i kalonte asgjë nuk do të ishte e fituar, atij do t'i duhej t'iu bënte ballë shkallëve, edhe po t'ia dilte mbanë kësaj përsëri asgjë nuk do të ishte e fituar, do t'i duhej të përshkonte oborret mbretërore dhe pas oborreve pallatin e dytë rrethues dhe përsëri shkallët dhe oborret dhe përsëri një pallat dhe kështu me radhë përmes mijëvjeçareve, por edhe me vrik po të dilte më së fundmi nga dera e jashtme – por kjo kurrë, kurrë nuk do t'mund të ndodhte – përpara do t'i dilte një kryeqytet, qendra e botës, e mbushur plot e përplot me llumin e saj. Këtë askush nuk do mund ta përshkonte, dhe aq me pak me lajmin e një të vdekuri. – Por ti ulesh në dritaren tënde dhe kur bie mbrëmja ëndërron për të.

Pjesë nga teksti "Beim Bau der chinesischen Mauer" ("Gjatë ndërtimit të murit kinez") shkruar më 1917, botuar më 1919...

## FRANZ KAFKA: MË VRISNI, PËRNDRYSHE DO TË JENI NJË VRASËS

Në 85-vjetorin e vdekjes së Franz Kafkës. Çastet e fundit i përshkruan miku i tij i ngushtë Robert Klopstock. "Ma jepni tani, ma keni premtuar prej vitesh i thotë Klopstokut - e kishte fjalën për një dozë të madhe morfine që do t'u jepte fund vuajtjeve. "...Mos më torturoni më, ç'kuptim ka zgjatja?" Për një çast iu bë se miku po largohej: "Mos ikni." Tjetri iu përgjigj: "Nuk po iki". Atëherë Kafka tha me zë të thellë "Por po iki unë."

Më 19 qershor 1924, 16 ditë pas 3 qershorit kur në një sanatorium të Klosterneuburgut pranë Vjenës kishte vdekur Franz Kafka, në Teatrin gjerman të Pragës miqtë e tij shkrimtarë Max Brod, Hans Demetz dhe Johannes Urzidil organizonin një mbrëmje përkujtimi.

Aty, pasi u dëgjuan disa nga tregimet e Kafkës, Urzidil tha ndër të tjera: "Në qoftë se ka ekzistuar ndonjëherë përputhje e plotë midis jetës dhe shpirtit artistik të dikujt, kjo ka ndodhur te Franz Kafka".

Gazetari-shkrimtar kishte me sa duket parasysh me këto fjalë ndershmërinë e Kafkës si krijues, përkushtimin e tij të plotë ndaj letërsisë, kërkesën e lartë që kishte ndaj vetes, çka bëri edhe që shumë pak të botonte nga shkrimet e tij në të gjallë, shumë dorëshkrime t'i asgjësonte ndër vite dhe shumë të tjera t'i linte testament për zhdukje, sikundër për mikun e tij Max Brod.

Sepse po të kërkojmë "përputhje të plotë" në tema të caktuara, që janë të jetës e njëkohësisht të krijimit, tabloja është e ndryshme nga ajo që mund të presim prej thënies së Urzidilit.

Këtu do të ndalemi shkurtimisht te vdekja, vdekja si temë e kudondodhur e prozave të tij dhe vdekja si e përjetoi shkrimtari pasi iu shfaq sëmundja e rëndë e tuberkulozit dhe derisa vdiq në moshën 41-vjeçare.

Nuk janë të pakta tregimet ose romanet e Kafkës që përfundojnë me vdekje e që mund të thuhet se e kanë këtë motiv temë qendrore. Po kujtojmë këtu vetëm "Procesin", "Shndërrimin" (të përkthyer dikur si "Metamorfoza"), "Në koloninë ndëshkimore" ose tregime më të shkurtra si "Vendimi", "Vëllavrasja", "Një ëndërr" etj.

Edhe kur vdekja nuk është temë e drejtpërdrejtë - në ato tregime të shumta që i përshkon tejetej ankthi, një ankth ekzistencial që e bën jetën, të paktën jetën e

fiksionit, të padurueshme, shpëtimi nga shtypja e ankthit është vetëm e vetëm vdekja.

Në romanin "Procesi" vrasja e Josef K.-së vjen në kapitullin e fundit si lehtësim i jashtëzakonshëm, sado brutale që është në vetvete: "Njëri nga burrat e mbërtheu K.-në prej gurmazi, kurse tjetri i nguli thellë në zemër thikën që ia rrotulloi aty dy herë.

Me sytë që po i plasnin K.-ja arriti të shohë se si dy zotërinjtë iu avitën fare pranë fytyrës, të mbështetur te njëri-tjetri faqe më faqe, duke vërejtur zbatimin e vendimit. ‹Si qen!› tha ai me vete, po i bëhej se turpi do arrinte ta mbijetonte."

Te "Vendimi" vdekja vjen sepse kështu merr vendim babai: "Të dënoj me mbytje në lumë!" i shpall ai të birit, i cili sakaq rend në rrugë, varet te parmaku i urës dhe bie e mbytet në rrjedhën e rrëmbyer të lumit.

Nuk mund të thuhet se vdekja është motiv qendror te ky tregim, jo, motiv qendror është marrëdhënia e padurueshme ndaj babait, porse që mund të zgjidhet veç prej vdekjes.

Edhe më e qartë bëhet kjo në tregimin sivëlla "Shndërrimi", ku nëpunësi Gregor Samsa (gjithmonë kjo ngjashmëri në emër e personazhit me autorin, në këtë rast te bashkëtingëllimi i zanoreve -a-a) një mëngjes gdhihet si një brumbull i stërmadh.

Me një përpikmëri të pamëshirshme shkrimtari përshkruan shndërrimin, por jo shndërrimin e njeriut në insekt, që kjo ka ndodhur dikur gjatë natës në mënyrë të mistershme, por shndërrimin e dashurisë familjare në ftohtësi dhe pastaj në neveri të plotë.

Në qoftë se në fillim ka një si dhimbsuri të motrës ndaj insektit Gregor - ajo i sjell ushqimin, ia lë derën një rreze të hapur që ai të paktën të mund ta vështrojë jetën familjare (kurse babai është që në fillim i egër dhe i pamëshirshëm ndaj shëndrrimit, e largon insektin me shkop, i gjuan në kurriz me një kokërr mollë etj.), kjo dhimbsuri vjen dita-ditës duke u tretur, aq sa në fund është motra ajo që thotë:

"Duhet hequr, ky është mjeti i vetëm, baba. Ti duhet vetëm ta largosh mendimin se ky qenkësh Gregori. Fatkeqësia jonë e vërtetë është që e besuam këtë gjë për një kohë të gjatë... Po të ishte vërtet Gregori, ai do ta kishte kuptuar se njeriu e ka të pamundur të jetojë me një kafshë të tillë dhe do të kishte ikur vetë vullnetarisht.

Atëherë nuk do të kishim më një vëlla, por do mund të jetonim siç është për të jetuar dhe do ta ruanim me nder kujtimin e tij. Ndërsa kështu kjo kafshë na përndjek gjithë kohën, i dëbon qiraxhinjtë, kërkon me sa duket ta ketë gjithë banesën për vete dhe të na nxjerrë ne të flemë në rrugë."

Kur dëgjon këto fjalë Gregori zë e rrotullon trupin e vet me mundim të madh (ka ditë që nuk ha më asgjë) dhe drejtohet zvarrë për nga dhoma e vet e gjumit. Sapo mbërrin aty, ia përplasin derën prapa kurrizit dhe e mbyllin menjëherë me shul. Atëherë mbi të bie dalëngadalë një paqe e një prehje që nuk e kishte provuar më parë.
"Vërtet kishte dhimbje në të gjithë trupin, por i bëhej sikur ato sa vinin e dobësoheshin derisa të zhdukeshin më në fund krejt. Nuk po e ndjente thuajse aspak mollën e kalbur në shpinë dhe vendin e malcuar rrotull saj. Mendonte për familjen i prekur e me dashuri.
Sa për çështjen që duhej të hiqej qafe, ndjente ndoshta më shumë vendosmëri ai sesa e motra. Mbeti në këtë gjendje të zbrazët e të paqtë meditimi, derisa sahati i kullës shënoi orën tre të mëngjesit. Arriti ta përjetonte edhe dritën e parë të agimit jashtë dritares. Pastaj koka iu rrëzua pavullneshëm mbi dysheme dhe nga fejzat i doli e dobët fryma e fundit." Kjo është pra vdekja, një lehtësim e një çlirim nga gjithë vuajtjet e kësaj bote.
Por nuk ishte aspak e tillë në jetën e shkrimtarit. Kafka vërtet dëshmoi shpesh një pafuqi për t'u ndarë nga familja prindërore, ai vërtet do të sundohej gjithë jetën nga figura autoritare e plotfuqishme e babait (ajo do ta bënte madje, sikurse thotë në të famshmen "Letër babait" që të mos martohej asnjëherë, të mos i shndërronte fejesat dhe dashuritë e tij jo të pakta në martesa dhe familje solide sikurse pat bërë i ati, "sepse po të martohesha, do të kisha një familje, ajo më e larta që mund të arrijë njeriu, që ke arritur edhe ti. Atëherë do të isha i një sëre me ty, gjithë tirania dhe turpi do të ishin vetëm histori...
Por kjo është një përrallë, është aq shumë sa nuk do ta arrij dot kurrë"). Ky kompleks i analizuar me hollësi prej vetë shkrimtarit dhe prej qindra studiuesish të mëpasëm do ta bënte të ndihej dështak, i pafuqishëm, i vrarë thellë në shpirt. Mirëpo edhe nën këto shtrëngesa të brendshme, Kafka ishte njeriu që e donte jetën, e donte Pragën, Berlinin, rrugicat e qyteteve të vjetra, natyrën, i donte gratë, i donte miqtë dhe njerëzit e familjes, prindërit, sidomos motrat.
Një joie de vivre, një gjallëri e jashtëzakonshme e kap në muajt e fundit të jetës, çka provon edhe një herë se tjetër është jeta reale dhe tjetër jeta e fiksionit (ku hyn jo pak edhe "Letër babait"). Në mes të vitit 1923 Kafka zhvendoset në Berlin, ku shpreson të bëjë më në fund një jetë të shkëputur nga prindërit dhe mëvetësinë si shkrimtar.
Gjatë verës shkon në një plazh në Detin Balltik, aty njihet me Dora Diamant, 19 vjet më e re se ai. E takon për herë të parë këtë vajzë ndërsa kjo pastronte peshk në kuzhinën e kampit të fëmijëve, për të cilët kujdesej. "Ato duar të brishta në një punë kaq të përgjakshme", i thotë (nga kujtimet e Maks Brod, Nju

Jork 1954).
Prej atij çasti do të lidhnin miqësi dhe Dora nuk do të ndahej më prej tij deri në çastin e vdekjes. Kaluan në Berlin në muajt më të këqinj të inflacionit gjatë dimrit 1923-24 ("gatuanim mbi bishta qirinjsh se nuk blenim dot gaz"), por të dashuruar e të lidhur ngushtë me njëri-tjetrin.
Më pas Dora do të shkruante: "Jeton me një intensitet të jashtëzakonshëm, aq sa ka vdekur njëmijë herë në jetën e tij". Gjatë kësaj kohe asaj iu desh të ekzekutonte një numër nga dorëshkrimet e Kafkës, që atij i dukeshin të mangëta, ndër to tregime por edhe një dramë, për të cilën nuk njihet as tema (dorëshkrimet e tjetra që i mbetën Dorës u asgjësuan nga Gestapo pas vitit 1934).
Atë që do të vinte në muajt e parë të vitit 1924 Kafka e kishte parandier qysh herët. Shkruante në një letër të 5 korrikut të vitit 1922: "Nuk kam arritur ta çliroj veten përmes të shkruarit. Gjithë jetën kam vdekur, tani do të vdes me të vërtetë. Sa më e ëmbël ishte jeta ime nga e të tjerëve, aq më të tmerrshme do ta kem vdekjen.
Shkrimtari brenda meje natyrisht ka për të vdekur menjëherë, pasi një figurë e tillë nuk ka truall ku të qëndrojë, nuk ka ekzistencë, as prej pluhuri nuk është; ai është i mundshëm vetëm në një jetë të mrekullueshme tokësore, ai është vetëm një konstruksion i etjes për të shijuar". Tuberkulozi që i ishte shfaqur para disa vitesh në mushkëri, tani i ngjitet përpjetë dhe i mbërthen laringun.
Gjatë muajve prill e maj ndërroi disa herë sanatoriume e klinika në afërsi të Vjenës. Vdekja që po i afrohet është nga ato më të tmerrshmet, jo vetëm pse e shoqëruar nga dhimbje të padurueshme që ia lehtësojnë vetëm injeksionet me morfinë, por edhe pse laringu i bllokohet dalëngadalë duke mos e lejuar të hajë a të pijë gjë, madje as dhe të flasë.Dialogjet e fundit i ka bërë duke shkruar në copa letrash. Ja disa shënime që i botuan më pas Dora dhe Max Brodi: "dua një cilindër prej uji", fjalë si "bij mbreti", "Në thellësi, në portin e thellë", "ku është pranvera e përjetshme".
Por nuk tregoi asnjëherë frikë përballë vdekjes. Qysh më 1920, pasi i ishte shfaqur sëmundja, i shkruante Milena Pollackut: "ia vlen të guxosh drejt vdekjes. Je dërguar në jetë si pëllumb biblik, nuk ke gjetur aty asgjë të gjelbër, tani kthehesh përsëri në terrin e barkës [së Noes]".
Pikërisht në ditët e fundit Kafka duket sikur shemb edhe murin që e ndante nga babai, ai s'është më qenia e plotfuqishme dhe shtypëse, por një kamerad me të cilin ia ka ënda të pijë përsëri një gotë birrë, siç i shkruan në letrën e fundit një ditë para se të vdiste: "të kujtohet kur isha çunak dhe s'dija not, sikurse dhe ti, dhe shkonim nganjëherë bashkë në ndarjen e jo-notarëve? Aty rrinim ulur lakuriq te bufeja, secili me nga një suxhuk dhe një krikëll birrë përpara.

Suxhukët ti i merrje me vete se te pishinat i shisnin shtrenjtë..."
Çastet e fundit të Kafkës i përshkruan miku i tij i ngushtë Robert Klopstock. "Ma jepni tani, ma keni premtuar prej vitesh i thotë Klopstokut - e kishte fjalën për një dozë të madhe morfine që do t'u jepte fund vuajtjeve. "Më vrisni, përndryshe do të jeni një vrasës...
Mos më torturoni më, ç'kuptim ka zgjatja?" Për një çast iu bë se miku po largohej: "Mos ikni." Tjetri iu përgjigj: "Nuk po iki". Atëherë Kafka tha me zë të thellë "Por po iki unë."

**Jozef K. pa këtë ëndërr:**

Ishte një ditë e bukur dhe K. vendosi të dilte shëtitje. Mirëpo pa hedhur as dhe dy hapa, e pa veten në varreza. Aty spërdridheshin kudo rrugë e rrugica terse, por ai lundroi mbi rrymën e rrëmbyer të njërës prej tyre i paepur e me trupin drejt. Pikasi qysh prej së largu një kodër varri me dhe të freskët ku e bëri mend të ndalej.
Ajo kodërzë gati-gati po e joshte e atij s'i durohej sa të mbërrinte atje. Por herë pas here kodrëza i zhdukej sysh e mbuluar nga flamuj me pëlhura që valaviteshin e përplaseshin furishëm me njëra-tjetrën; flamurmbajtësit nuk dukeshin por ndihej një hare e përgjithshme.
Ndërsa vështrimin e mbante ende tutje drejt, pa befas në anë të rrugës po të njëjtën kodër varri që gati sa nuk e kishte kaluar. Brofi atëherë me ngut përmbi bar. Mirëpo ngaqë dheu nën këmbët e tij vazhdonte të rendte përpara, ai u kalamend dhe ra më gjunjë mu përpara tumës së varrit.
Prapa tij ndodheshin dy burra që mbanin pezull një gur varri; sapo që u dha aty K.-ja, ata e ngulën gurin në tokë ku ai qëndroi i palëvizur si ta kishin murosur në themele. Sakaq u shfaq që prapa një gëmushe një burrë i tretë, të cilin K.-ja e njohu menjëherë se ishte artist. Ishte veshur vetëm në pantallona dhe me një këmishë të mbërthyer si mos më keq; mbi krye kishte vënë një kësulë kadifeje, kurse në dorë mbante një laps të zakonshëm me të cilin ndërsa afrohej skiconte figura lloje-lloje në ajër.
Me këtë laps u dha tani sipër mbi gur; guri ishte shumë i lartë e ai nuk kishte pse përkulej fare, i duhej vetëm të epej përpara, ngaqë midis tij dhe gurit ndodhej kodërza e varrit, mbi të cilën nuk donte të shkelte. Qe ngritur pra në majë të gishtave dhe me dorën e majtë ishte mbështetur pas sipërfaqes së gurit. Me disa lëvizje të shkathta arriti kushedi se si që të gdhendte me lapsin e tij të zakonshëm gërma të arta; shkroi: "Këtu prehet - "Secila nga gërmat i dilte e dlirë dhe e bukur, e gdhendur thellë e në një flori të plotë. Si shkroi këto dy fjalë, ktheu

kokën praptas drejt K.-së; K.-ja që po kundronte me etje përparimin e epitafit me vështrimin e mbërthyer vetëm mbi gur, as që e vinte re burrin.
Ky në të vërtetë mori të shkruante përsëri, por diçka e pengonte, uli atëherë dorën me lapsin dhe u kthye sërish drejt K.-së. Tani edhe K.-ja vështroi artistin dhe vuri re se ky ishte hutuar, pa e kuptuar dot arsyen pse. Ishte zhdukur gjithë gjallëria e tij e mëparshme; këmbyen me njëri-tjetrin vështrime të shushatura; diku mes tyre kishte zënë vend një keqkuptim, të cilin askush nuk e davariste dot.
Vend e pa vend nisi të binte tani edhe kambana e kapelës së varrezave, por artisti ngriti dorën dhe e tundi fort, derisa ajo pushoi. Pas një copë here filloi përsëri, por këtë herë krejt ultas dhe pa ndonjë këmbëngulje, duke u ndërprerë sakaq; dukej sikur donte të provonte tingullin e vet.
K.-ja nuk po gjente dot ngushëllim për gjendjen e artistit, zuri të qante duke dënesur gjatë në duart e mbledhura mbi fytyrë. Artisti priti derisa u qetësua K.-ja, pastaj, ngaqë nuk kishte tjetër rrugëdalje, vendosi të shkruante më tej.
E para vizë që hoqi ishte për K.-në si një shpëtim, mirëpo dukej sheshit që artisti po vazhdonte të shkruante me mundim të madh; shkrimi tanimë nuk ishte i bukur, le që dukej se nuk përmbante më aspak flori, ajo vizë vazhdoi të hiqej e zbehtë dhe e pasigurt, duke krijuar një gërmë të stërmadhe. Ishte një J e, kur gati kishte përfunduar, artisti filloi të rrahë këmbën i zemëruar mbi kodrën e varrit aq sa stërkat e dheut fluturuan përpjetë rreth e përqark.
Më së fundi K.-ja e kuptoi; tani nuk kishte më kohë t'i përgjërohej për falje; zuri të mihte me të gjithë gishtërinjtë dheun që thuajse nuk po i rezistonte më; ishte ngritur përmbi sa për sy e faqe një kore e hollë, e menjëherë pas saj u hap një gropë e madhe me faqet e pjerrëta, ku K.-ja ra e u zhyt i rrotulluar nga një rrymë e butë pas shpine.
Por tek binte poshtë, me kokën e thyer mbi zverk ende drejtuar për lart, i thithur nga thellësi të padepërtueshme, pa emrin e vet që po i rendte pas përmbi gur me zbukurime të fuqishme i mrekulluar nga kjo pamje, u zgjua.

## Një prej 500 letrave të dashurisë së Franc Kafkës

Franc Kafka, pas vdekjes, la si trashëgimi plot 500 letra dashurie, të cilat i botoi miku i tij, Maks Brod. Në to nuk shpërthen vetëm pasioni për të dashurën, por dhe një art i madh i shkruar me gjakun zemrës. Pasioni.net boton njërën prej tyre:

E dashur,
Më duhet të të shkruaj me vijëza bojëkafe, se përsëri më kanë marrë bojën, dhe lapsi i dashuruar mbas teje po më grish.
E dashur, e dashur,
Sa bukur është kur moti i verës vjen mu në zemër të vjeshtës, sa mirë! Sepse do ishte shumë e vështirë t'i bëja ballë ndërrimit të stinëve, kur ato nuk kanë të njëjtën peshë në zemrën time.
E dashur, dita ime fillon me dimër, por kur kthehem në mbrëmje në dhomë dhe letra jote është aty, unë gjarpëroj në rreshtat e shkruar prej teje, tretem aty si një rruginë fushore në pyllin e dendur. Humbas gjurmët e kthimit, por prapë nuk kam frikë. Nuk është më dimër...
Kështu dua të mbarojë çdo ditë e imja.
Franci yt.
*Marrë nga: Fraz Kafka*

**Kafka, magji e përhershme dhe kurthet e përkthimit**

Besimi se strukturat e ftohta metalike të prozës së Kafkës mund të përkthehen lehtë në shqip është një nga iluzionet më të mëdha të përkthyesve shqiptarë, ndoshta edhe të shumë vendeve të tjera.
Po të vështrosh botimet tona nga autorë të gjuhës gjermane në 18 vjetët e fundit, do vëresh se Franz Kafka dhe Sigmund Freudi zënë vendin e parë. Po të qëndrosh vetëm te letërsia, Kafka është pa dyshim shkrimtari më i dashur për botuesit dhe përkthyesit shqiptarë.
Arsyet janë, ato kryesoret mendoj, tri, ndër to dy të parat kanë të bëjnë me përmbajtjen, e treta është gjuhësore.
Së pari, Kafka bënte pjesë në autorët më të anatemuar dhe të ndaluar në regjimin komunist në Shqipëri, ai ishte kthyer madje në sinonimin e letërsisë dekadente-mistike e cila duhej mbajtur larg edukimit të brezit të ri, që e rrezikonte madje seriozisht këtë brez. Kësaj vinte e i shtohej edhe emri Kafka - skull, Schädel.
Me rënien e regjimit dhe ndalesave më 1991 natyrisht që një numër botuesish rendën pikërisht drejt Kafkës. Shumë më pak iu drejtuan autorëve të tjerë të ndaluar të fillimshekullit 20 si Joyce, Proust, Ëolfe etj. Por kjo ka të bëjë me arsyen e tretë që do të rendis këtu.
Një tjetër arsye e fortë që e mban thuajse të pandërprerë interesimin e lexuesve, për rrjedhim të botuesve e përkthyesve për Kafkën është vlera e tij, ta quajmë tejkohore, e palidhur shumë me realitetin e Pragës së fillimshekullit si mjedis ku krijoi e pa dyshim edhe ku mori shkrimtari ngacmimet për prozën e tij.

Tregimet dhe romanet e Kafkës janë më së shumti realitete të shkëputura ose të abstraguara nga realiteti konkret natyralist, ato janë situata ekzistenciale njerëzore, quajini po të doni edhe metafora të ekzistencës njerëzore, të lidhura me realitetin konkret me fije shpesh të padeshifrueshme, ku tek e fundit pak rëndësi ka nëse njeriu lëviz me karrocë apo me makinë, nëse merret vesh me telegraf ose telefon, po kështu shumë pak rëndësi kanë modat e kohës, kodet e marrëveshjeve në shoqëri etj.
Kjo gjendje e shkëputur, ky realitet i pavarur i fiksionit përbën edhe një burim të pashterrshëm të magjisë që rrethon këtë shkrimtar, ne gjithmonë do ta lexojmë atë të mrekulluar për sa kohë ekziston vetmia dhe tehuajtja e njeriut brenda shoqërisë, për sa kohë ekziston absurditeti në marrëdhëniet ndërnjerëzore, për sa kohë njeriu do të shtypet nga aparati burokratik ose gjyqësor të cilat i ka shpikur vetë por janë bërë të mëvetshëm, për sa kohë shumë nga veprimet tona diktohen nga bota e inkonshientit, shumë nga ndijimet ose përfytyrimet tona i kemi të ngjashme me botën e ëndrrave.
E lidhur ngushtë me këtë është dhe pamundësia për ta përcaktuar e përkufizuar letërsinë e Kafkës: shumica e orvatjeve që janë bërë deri më sot për të intepretuar shterrueshëm "mesazhet" apo "domethënien e brendshme" të krijimeve të tij, kanë dështuar, ato janë tejkaluar nga vetë vepra origjinale e cila deri më sot nuk e ka humbur joshjen për t'u shpjeguar me mënyra të tjera, me intepretime të reja.
Pasi folëm për këto dy shkaqe të përmbajtjes që shpjegojnë interesimin e pandërprerë për Kafkën në vendin tonë, le të vijmë tek arsyeja e tretë që i tundon përkthyesit ta përkthejnë e ripërkthejnë pa u lodhur këtë shkrimtar hebre-gjerman të Pragës austro-hungareze në fillimin e shekullit 20.
Kush është njohur me tjerë shkrimtarë të modernizmit gjerman, po përmend këtu vetëm Gottfried Benn, Alfred Doeblin apo Robert Musil, ose të pasluftës si Arno Schmidt ose Günter Grass, Franz Kafkën nuk do ta klasifikonte tek autorët e vështirë. Në një vështrim europian, siç e cekëm më lart, ai pa dyshim nuk paraqet vështirësitë e një "Uliksi" ose të një "Mrs Dalloëay" ose dhe "Në kërkim të kohës së humbur".
Përkundrazi, kush e njeh mirë gjermanishten, nuk druhet nga leximi i Kafkës, për të nuk do të shkonte fare një fjali si "kush ka frikë nga Virginia Ëoolfe". Fraza e këtij autori është e përpiktë, struktura e fjalisë e kthjellët, leksiku nuk është as dialektor, as zhargonal as arkaik, ajo është gjuha e komunikimit të një shoqërie të caktuar në një kohë të caktuar, jo larg sonës, edhe pse më shumë e komunikimit shkresor sesa atij gojor. Madje Kafka të tundon jo thjesht që ta përkthesh nga origjinali, por edhe ta përkthesh nga gjuhë të dyta ose të treta,

kur këtë origjinal nuk e njeh.Se, bie fjala, përkthyesi shqiptar që ka përkthyer tregime ose romane të Kafkës nga rusishtja ose nga italishtja - çka ka ndodhur shumë herë - patjetër që ka menduar:
Këto fraza kaq të sakta, ky leksik pa ekuivoke, patjetër që nuk kanë humbur shumë gjatë rrugës nga gjermanishtja në rusisht ose nga gjermanishtja në italisht, meqë një fjali e përpiktë mund të përkthehet vetëm me një të tillë, atëherë pse të jetë e madhe humbja pasi që të bëhet edhe bartja tjetër, nga rusishtja në shqip ose nga italishtja në shqip? Pra sipas parimit, saktësia mund të përkthehet vetëm me saktësi dhe kjo prapë me saktësi.
Para disa muajsh, gjatë një seminari me përkthyes të rinj, bëmë një sprovë me një tekst të Kafkës: dhamë për përkthim një nga tregimet më të njohura dhe më të shkurtra të tij: "Para ligjit".
Ma do mendja se një numër nga studentët e pranishëm këtu ka provuar ta përkthejë edhe vetë këtë prozë klasike.
Të dymbëdhjetë studentët që e përkthyen atë vjet në shtator e njihnin shumë mirë gjermanishten; e megjithatë mund të them pa ngurrim se vetëm njëri prej përkthimeve ishte i mirë, i rrjedhshëm dhe i pëlqyeshëm. Frazat e të tjerëve nuk rridhnin po ngecnin, ato shpërndaheshin nëpër zall si vijat e ujit të një përroi që i është tharë shtrati në verë.

**Çfarë kishte ndodhur?**

Por para se të shpjegojmë se çfarë ndodh kur e quan Kafkën një autor të lehtë për t'u përkthyer, le të mundohemi të shpjegojmë disa nga tiparet thelbësore të mënyrës së tij të të shkruarit.
Ajo që dallon pikësëpari shkrimtarin është mënyra klinike e përshkrimit të situatës apo ngjarjes. Kafka të krijon iluzionin se gjuha është e aftë të riprodhojë gjithçka, ajo arrin ta mbërthejë një realitet në kllapat e fjalisë pa ekuivoke.
Strukturat e mirëpërcaktuara, pse jo, të hekurta të gjermanishtes janë mjaft të përshtatshme për ta kryer këtë detyrë.
Në qoftë se ajo nuk arrihet me fjalë të pakta, atëherë duhen shtuar këto fjalë, duhen shtuar gjithashtu shkallëzimet që përbëjnë frazën, derisa të arrihet përpikmëria që dallon këtë gjuhë, jo thjesht pse ajo ka pasuri të madhe leksikore e gramatikore - këto i ka shumica e gjuhëve të zhvilluara të botës - por sepse zotëron një aftësi përngjitjeje-kompozimi të një grade të lartë.
Dhe kështu i vihet ai përshkrimit të situatave më të pabesueshme, bie fjala një tregtar komisioner që zgjohet një mëngjes si një brumbull gjigant, ose një djalë që vete e mbytet në lumë sepse këtë dënim i dha babai, me frazat më të esëllta

e më të ftohta që mund të përfytyrohen..
Po sjell si shembull për këtë edhe vetëm një frazë nga "Shndërrimi": Er lag auf seinem panzerartig harten Ruecken und sah, ëenn er den Kopf ein ëenig hob, seinen geëoelbten, braunen, von bogenfoermigen Versteifungen geteilten Bauch, auf dessen Hoehe sich die Bettdecke, zum gaenzlichen Niedergleiten bereit, kaum noch erhalten konnte. - që do të thotë: "Rrinte i shtrirë mbi kurrizin e tij rrashtëfortë, kur ngrinte pak kokën, shihte një bark të rrumbullt e të kaftë, të ndarë nga harqe të ngurta, mbi të cilin kuverta e krevatit një e dy rrëshqiste."
Po të vërejmë në këtë fjali ka 6 mbiemra për të përshkruar rrashtën e brumbullit Gregor Samsa, dhe jam i sigurt se Kafka nuk do të ngurronte të përdorte edhe 12, në qoftë se imazhi që kishte në kokë nuk do të bartej dot në një fjali me 6 mbiemra.
Dhe gjithmonë një radhë mbiemrash të vendosur në mënyrë monotone njëri pas tjetrit, pa asnjëlloj ngarkese emocionale, në dukjen e jashtme me ftohtësi klinike.
Po të vërejmë përkthimin tim të kësaj fjalie, shohim që kuptimi është dhënë i plotë, megjithatë më duket se nuk e kam arritur sa duhet ftohtësinë e origjinalit, ndoshta pse kam përdorur idiomën "një e dy" që e ka brenda njëfarë ngarkese emocionale. Por këto duhen shmangur tek Kafka mundësisht krejt.
Mënyra relatuese e tij të kujton menjëherë gjuhën e raporteve gjyqësore ose përshkrimet asnjëanëse në administratën burokratike, apo ndoshta edhe më saktë kronikat për aksidente p.sh. që i dorëzohen një instituti sigurimesh: në një të tillë punoi gjatë shkrimtari dhe përdorimi i pikërisht kësaj gjuhë në fiksion është në njëfarë mënyre hakmarrja e tij ndaj mokrave blojtëse të pashpirt të burokracisë mbi shpirtin e njeriut të lirë ose njeriut-artist.
Natyrisht që Franz Kafka nuk mund ta ketë besuar se gjermanishtja e përpiktë që përdor është e aftë të përfshijë ose pasqyrojë deri në fund atë botë aq të ngatërruar që krijon.
Mirëpo duke qenë se vetë kjo botë është ireale - në rast se do ta krahasonim me ndonjë realitet natyralist në kuptimin e Balzakut ose Zolasë - le të hyjë ajo të paktën së jashtmi në strukturat e hekurta të frazës dhe sintagmave të saj, se është aty e mbërthyer mirë dhe se kjo karkasë i shkon, karkasë që fsheh brenda një zemër që përpëlitet, sikurse zemra e Gregor Samsas, rrashtë që tek e fundit vdes e shkërmoqet dhe largohet me fshesë nga pastruesja e familjes.
Tani, besimi se strukturat e ftohta metalike të prozës së Kafkës mund të përkthehen lehtë në shqip është një nga iluzionet më të mëdha të përkthyesve shqiptarë, ndoshta edhe të shumë vendeve të tjera. Vështirësia kryesore buron nga fakti se neve na ka munguar historikisht ose e kemi patur vetëm në mënyrë fragmentare

atë që gjermanët e quajnë
"Papierdeutsch" pra gjermanishtja e shkresave, e një administrate të kodifikuar dhe kalcifikuar prej shekujsh, sidmos nën organizma të tillë siç ishte Perandoria austro-hungareze ose Mbretëria e Prusisë ose Mbretëria e Bavarisë.
Për Kafkën procesi i mbartjes së gjuhës së zyrës të tij të sigurimeve në gjuhën e fantazive të tij krijuese nuk ishte i vështirë, prej momentit që i shkrepi kjo ide gjeniale, pasi kishte të bënte me një gjuhë të konsoliduar burokracie.
Por, çfarë mund të bëjë përkthyesi shqiptar në këtë çështje, i stërvitur siç është me gjuhën e Nolit e të Kutelit, me rrjedhat plot limfë, ngjyra e aroma të shqipes sonë mesdhetare, një gjuhë së cilës i shpërthejnë emocionet nga të gjitha plasat, si t'ia bëjë ky përkthyes që jeton në një vend ku gjuha e administratës, në historinë e shkurtër të shtetit shqiptar, ka ndryshuar të paktën tri herë: nga gegnishtja e administratës së Zogut, në toskërishten e sovjetizuar të administratës komuniste dhe tani në amalgamën që është krijuar gjatë tranzicionit tonë, ku janë marrë majtas e djathtas legjislacione e rregullore nga gjithë vendet europiane e amerikane, shpesh edhe me importim të drejtpërdrejtë termash?
E vështirë, shumë e vështirë ta japësh ftohtësinë klinike të Europës qendrore në këto kushte tonat.

**E them seriozisht**

Kafsha ka shqetesimet e te dyve, te maces dhe te qigjit, sado te ndryshme qofshin, prandaj e ndjente veten ngushte brenda lekures ku ndodhej. Nganjehere krecen nga nje karrike qe me ven kembet ne sup dhe perplas turirin ne veshin tim. Duket sikur me thote dicka dhe vertete pastaj largohet dhe, me sheh ne fytyre per te pare pershtypjen qe me ka bere ajo qe me tha. Qe t'ia bej qefin tund koken dhe bej sikur e kam kuptuar. Atehere ajo hidhet ne dysheme dhe vallezon rreth meje.
Mbase thika e kasapit mund te jete shpetimi per te, po pasi e kam trashegim, nuk jam i atij mendimi. Ajo duhet te prese diten, kur ti mungoje fryma, megjithese nganjehere me veshtron me sy aq njerezor, sikur me fton te kryej nje veprim te arsyeshem.

**Procesi- Lidhshmeria e titullit me gjyqësorin hermetik ndaj Kafkesë**

Vepra më kryesore, apo kryevepra e Kafkës është Procesi , dhe pikërisht titulli i është përshtatur pothuaj me tërë ngjarjen , pra kjo ka të bëjë më një proces gjyqësor të personazhit kryesor një herit edhe intelektual , prokurist në bankë Jozef K.

Gjatë gjithë procedurës narrative dhe dialoguese kemi të bëjmë me këtë proces , ndonëse jo i shtjelluar mirë në fillimet e saj , por shihet së bëhet fjalë për të ashtuquajturin “Fajtor” , po e themë në thonjëza për faktin se në fillimet e saj nuk shihet K të bëj ndonjë faj, por me gjasë kishte shpifje ndaj tij..
Libri në fjalë ndahet në shumë nëntituj që epen në bazë të ngjarjes që do të pasoj , mirëpo nuk ka digresione kemi të bëjmë çdo herë me temën e njëjtë , pra ka rrjedhë një dimensionale ,procesi dhe lënia anash e tij nga K-ja gjer në pikë të fundit ,madje nga kjo lënie anash dhe duke u lëshuar në aventura apo më mirë të themi mashtrime ai edhe pëson edhe pse për të përkujdeset edhe xhaxhai i tij Alberti.
Jozef K lufton kundër një pushteti të tërë duke u munduar të ngadhënjej mbi të ,edhe pse është i pafajshëm , madje shohim të aktivizoj edhe avokatë në procesin e tij , por çfarë i vleu kjo kur pushteti kishte vendosur për një gje të tillë, madje pushteti për ta mashtruar edhe më tepër i ofron femra që gjoja do t`i ndihmojnë në procesin e tij .
Procesi gjyqësor qe ndër më të vështirët që përmendej aty , kalimi i kohës së Jozef K pa menduar fare për të qe e madhe . U zhvillua një proces po thuaj hermetik , nuk dëgjohej fjala e të akuzuarit dhe avokatit të tij mbrojtës .Kjo ka të bëjë më atë që quhet luftë ndaj sistemeve të tilla totalitare , që e bënë Jozef K,në këtë rast . Por sitemi i tillë e mbyti atë duke mos ia dhënë shansin as të sqarohej madje edhe këtë e bëri në mënyrë të fshehur .
Libri në fjalë siç dukej qe një tekst alegorik duke folur për sistemin aktual politik në vend, pra totalitarizmi si i tillë e rrëmben individin dhe ia ndërprenë atë që quhet ekzistencializëm.

**Franz Kafka - Njerëz, shkallmojini vetë dyert e fatit tuaj!**

Cilido që jeton i braktisur dhe do të donte megjithatë, andej-këndej, të lidhte ndonjë marrëdhënie, cilido që përballë ndryshimesh që ia imponojnë orët, stinët, zanati apo çfarëdo rrethane tjetër, dëshiron të gjejë një krah, një krah çfarëdo për t’u mbajtur – ky pra, nuk do të mundet të bëjë për një kohë të gjatë pa një dritare mbi rrugë.

**Ndjekja**

Kur ecim natën në rrugë dhe kur një njeri që e shohim të vijë nga larg – sepse rruga është në tatëpjetë dhe hëna është e plotë – vrapon nga krahu ynë, ne nuk do të kërkojmë ta kapim, edhe nëse ai është i dobët dhe i leckosur, edhe nëse di-

kush vrapon prapa tij duke bërtitur; ne do ta lëmë atë të shkojë në udhën e vet. Sepse bën natë, dhe nuk është faji ynë nëse rruga është në tatëpjetë dhe nëse hëna është e plotë; dhe veç kësaj, kush e di nëse këta dy njerëz nuk e kanë organizuar këtë ndjekje për t'u zbavitur, kush e di nëse ata nuk janë në ndjekje të një të treti, kush e di nëse i dyti nuk matet të kryejë një krim, e ku ne do të bëheshim bashkëfajtorë, kush e di madje nëse ata njihen – ndoshta secili vrapon për t'u shtrirë në shtrat, pa e vrarë mendjen për njëri-tjetrin -, kush e di nëse nuk bëhet fjalë për somnambulë dhe nëse i pari nuk është i armatosur.
Dhe më në fund, ne e kemi të drejtën të jemi të lodhur, sepse ne kemi pirë jo pak verë sonte. Është një shans madje që as të mos e pikasim të dytin

* * *

Në katedrale, përpara Ligjit gjendet një roje. Një njeri nga fshati has në rojen dhe i kërkon të hyjë tek Ligji. Por roja e derës i thotë që ai nuk mund ta lerë të hyjë tani. Njeriu reflekton dhe kërkon atëherë nëse është e mundur kjo më vonë. "Po, ka mundësi", thotë roja e derës "por jo tani". Duke qenë se porta e Ligjit është e hapur si gjithmonë dhe se roja largohet paksa, njeriu zgjat kokën për të parë ç'kâ brenda. Roja e sheh këtë dhe fillon të qeshë: "nëse kjo të tërheq aq shumë, përpiqu pra të hysh, megjithëse ta kam ndaluar. Por mbaj vesh mirë: jam i fuqishëm. Dhe unë nuk jam tjetër veçse roja e parë. Sallë pas salle, ti do të gjesh roje të tjera, njëri më i fuqishëm se tjetri. Veç vështrimi i të tretit të kall datën, as vetë unë s'mund ta duroj. "Njeri nga fshati nuk kishte pritur vështirësi të tilla; Ligji, siç duket, duhet të arrihet nga të gjithë dhe gjithmonë, mendon ai, por kur e sheh më me vëmendje rojen e derës në veshjen e tij prej gëzofi, hundën e tij të madhe e me majë, mjekrën e gjatë tartare të hollë dhe të zezë, ai mendon se është më mirë të presë autorizimin për të hyrë. Roja e derës i jep një stol dhe e lë të ulet pranë derës. Rri aty i ulur me ditë e me vite. Përpiqet disa herë që roja ta pranojë. E lodh rojen me lutjet e veta. Roja i bën disa herë pyetje të ndryshme, mbi vendlindjen dhe mbi gjëra të tjera, por ato janë pyetje të përgjithshme, ashtu siç bëjnë personazhet e rëndësishme, dhe në fund ai nuk e lë që nuk e lë për të hyrë brenda. Njeriu që është pajisur me shumë gjëra për udhëtimin e tij përdor gjithçka, madje dhe atë çka ka më të çmuar për ta korruptuar rojen. Ky i pranon të gjitha, por çdo herë i thotë: "Po e pranoj vetëm që ti të mos mendosh që ke harruar diçka". Gjatë tërë këtyre viteve, njeriu nuk ia ndan sytë rojes. Ai i harron rojet e dyerve të tjera dhe kjo roje e parë i duket si e vetmja pengesë për të hyrë tek Ligji. Gjatë viteve të fundit, ai e mallkon me zë të lartë këtë fat të keq që e ka ngulitur këtë roje këtu, por më vonë, kur ai bëhet plak, ai nuk bën tjetër

veçse mërmërit. Rikthehet në fëmijëri dhe meqë ai ia ka njohur rojes dhe morrat e gëzofit të tij gjatë gjithë këtyre viteve ku ai nuk ia ka ndarë sytë, ai u lutet këtyre morrave për ta ndihmuar dhe për t'ia kthyer mendjen rojes së derës. Nga fundi, sytë e tij dobësohen dhe ai nuk e di më nëse bën realisht më errësirë rreth tij apo nëse janë sytë ata që e mashtrojnë. Por tani, ai njeh në errësirë një dritë të pandryshueshme që vjen nga dera e Ligjit. Ai nuk e ka të gjatë. Përpara vdekjes së tij, të gjitha përvojat e tërë kësaj kohe mblidhen në një çështje të vetme që ai nuk ia ka shtruar deri tani rojes së derës. I bën shenjë të afrohet sepse ai nuk mund ta drejtojë më trupin që po i ikën. Roja e derës është i detyruar të përkulet poshtë drejt tij, sepse gjatësitë e shtateve të tyre kanë ndryshuar në dëm të njeriut. "Çfarë do akoma? pyet roja e derës; je i pangopshëm ti." - "A nuk duan të gjithë të hyjnë tek Ligji, thotë njeriu; si i bëhet që gjatë gjithë këtyre viteve askush përveç meje nuk ka kërkuar të hyjë këtu?" Roja e derës e kupton që ka ardhur fundi dhe ngaqë njeriu nuk dëgjonte tani mirë nga veshët, ai i ulëret: "Askush nuk mund të hynte këtu, sepse kjo hyrje ishte destinuar vetëm ty. Tani po iki dhe po e mbylli".



**Tregime te shkurtera nga Franc Kafka**

**Drurët**

"Ne jemi të ngjashëm me trungje pemësh në borë. Do të thoshim që ato janë thjesht të vënë aty, dhe që me një të shtyrë gishti do të mund t'i rrëzonim. Jo, kjo nuk është e mundur, sepse ato janë të ngulur fortësisht në tokë. Por shiko mirë: edhe kjo nuk është veçse një dukje.

**Nisja**

- Ku po shkon Zotëri?
- As që e kam idenë, vetëm larg na këtu! Larg nga këtu dhe përsëri edhe më larg, e vetmja mënyrë për të arritur qëllimin tim.
- E ti e di pra qëllimin tënd? tha ky njeri.
- Po, iu përgjigja unë, sapo ta thashë; larg nga këtu, ja qëllimi im!

**HISTORIA E NJE MIU**

Miut bota po i dukej bota cdo dite e me e vogel. Para syve te tij parakalonin vetem mure qe lartoheshin e rruge qe beheshin gjithmone e me te ngushta. Nje dite, ai u gjend perballe nje rruge pa dalje. Beri te kthehej prapa kur para syve flakeruan kthetrat e mprehta te maces.

**VENDMBERRITJA**

Dhashe urdher qe te me sillnin kalin nga stalla. Sherbetori nuk me kuptoi. Shkova vete, shalova kalin dhe ia hipa. Ne largesi degjova nje thirje kumbuese. E pyeta se cfare ishte. Ai s'dinte gje madje nuk kishte degjuar asgje. Tek dera me ndaloi dhe me pyeti : "Per ku po nxitoni keshtu imzot ?" "Nuk e di", i thashe, "Larg prej kendej, tutje. Gjithmone=20 larg prej kendej, vetem ashtu do te mund te arrij ne vendmberritjen time". "Pra ju e dini vendmberritjen, a s'eshte keshtu imzot ?", pyeti. "Po", ju pergjigja, "a nuk ta thashe sakaq? Larg-Prej-Kendej. Atje eshte vendi im". "Por nuk keni marre asnje furnizim me vete", me kujtoi ai. "Nuk me duhet asgje", i thashe, "Udhetimi eshte aq i gjate sa do te vdes urie nqs nuk marre ndonje gje rruges. Asnje furnizim nuk do te me shpetoje dot.=20 Fatmiresisht, eshte nje rrugetim teper i gjate".

**ROJTARI**

Duke vrapuar i shpetova rojes se pare. Pastaj, per nje cast u tmerrova, u ktheva dhe i thashe: "Une kalova kur ju nuk e kishit mendjen". Ai pa per nje cast dhe nuk tha asgje. "Me duket se nuk duhet ta kisha bere kete gjest", i thashe. Ai serish ndenji pa folur. "Heshtja juaj a do te thote gje miratim per te kaluar ?".

**Lufta për dokumentet e Kafka-s kthehet nëpër gjykatat e Izraelit**

Nga Christoph Schult, “Der Spiegel” Para se të vdesë, në vitin 1924, Franz Kafka ia kishte lënë letrat e tij Max Brod-it, i cili i kishte nxjerrë nga Çekosllovakia para avancimit të nazistëve. Tani, vajza e sekretares së ndjerë të Brod-it dëshiron t’ia shesë ato një instituti gjerman. Por beteja ligjore në Izrael i është bërë Kafkes.

Dikush duhet të ketë shpërndarë gënjeshtra rreth Eva H. sepse, megjithëse ajo nuk mban gjëra me vlerë në apartamentin e saj, një infiltrues kishte hyrë vonë një natë. Macet e saj papritmas kishin ngritur kokat e tyre dhe pastaj silueta e

një burri muskuloz, që mbante doreza të bardha, u duk përballë xhamit të derës së dhomës së saj të fjetjes.
Eva Hoffe, 75 vjeçare, e mori telefonin celular dhe thirri 100, numrin e policisë së Izraelit.
"Është një hajdut në shtëpinë time, Spinoza Street, Tel Aviv," pëshpëriti ajo."A jeni e sigurt se ai është ende në apartamentin tuaj?" pyeti zëri në fundin tjetër të linjës. "Ai po qëndron përballë derës së dhomës së fjetjes," u përgjigj plaka. Derisa erdhi policia,infiltruesi misterioz kishte ikur.
Hoffe nuk beson se kjo ka qenë koincidencë. Disa ditë para përplasjes së papritur të natës, një artikull i hollësishëm rreth saj ishte paraqitur në gazetën izraelite Haaretz – saktësisht asi lloj vëmendjeje që ajo nuk e kishte dashur.
Eva Hoffe është vajza e Ilse Ester Hoffe, ish sekretare e shkrimtarit të ndjerë Max Brod.
Brod kryesisht është i njohur si mik, mentor dhe biograf i Franz Kafka-s. Kafka ishte bërë i njohur botërisht vetëm atëherë kur Brod-i ia kishte botuar, pas vdekjes së tij, në vitin 1924, librat "Procesi" dhe "Kështjella". Pa Brod-in, veprat e Kafka-s do të ishin harruar.
Kafka ka vuajtur nga një varg i gjendjeve fizike dhe mendore dhe, para se të vdiste nga komplikimet që kishin të bënin me tuberkulozin, në vitin 1924, ai ia kishte besuar Brod-it një kapule me dokumente të shkruara dhe i kishte kërkuar që pas vdekjes së tij t'i shkatërronte dorëshkrimet e pabotuara.
Brod e kishte injoruar dëshirën e fundit të mikut të tij. Kur nazistët e kishin pushtuar Çekosllovakinë në vitin 1939, ai i kishte paketuar dokumentet në një valixhe dhe kishte ikur në Tel Aviv. Brod kishte vdekur atje në vitin 1968 dhe ato letra ia kishte lënë trashëgim sekretares së tij Ester Hoffe. Kur ajo kishte vdekur para dy vjetëve, në moshën 101 vjeçare, dy vajzat e saj, Eva Hoffe dhe motra e saj e madhe Ruth Ëiesler, e kishin trashëguar koleksionin – së paku kështu kanë menduar ato.

**Thesari misterioz**

Tani kjo trashëgimi letrare është bërë subjekt i një konflikti Kafkaesk, i cili duhet të zgjidhet në gjyq. Një pjesë e madhe e kontradiktës mbetet enigmatike, pohimet e bëra nga anë të ndryshme janë vështirë të kuptueshme dhe duket se askush nuk e di se çka mund të përmbajë thesari misterioz.Biblioteka Kombëtare e Izraelit ka përgatitur dosjet për një vendim gjyqësor mbi ekzekutimin e testamentit. Madje edhe gjatë kohës sa ka qenë gjallë Ester Hoffe, ky institucion ka tentuar më kot të sigurojë të drejtat e arkivit Kafka/Brod.

Për më shumë se një vit motrat Hoffe kanë qenë duke pritur një vendim nga gjykata e Tel Avivit. Një numër në rritje i grupeve duan të marrin pjesë në proces gjyqësor. Procesi i filluar nga biblioteka izraelite pretendon se Ester Hoffe në mënyrë të paligjshme e ka marrë në zotërim letrat nga Brod-i dhe ilegalisht një pjesë të tyre e ka shitur jashtë.
Në vitin 1988, Sotheby's në Londër kishte vënë në ankand dorëshkrimin origjinal të romanit "Procesi" të Kafka-s. I ishte shitur për 1.8 milionë euro Arkivit të Letërsisë Gjermane në Marbach.

**Çfarë thesaresh mbesin të fshehura në kutitë e sigurta të depozituara të së ndjerës Ester Hoffe?**

Gjatë jetës së tij të shkurtë, a mos ndoshta Kafka ka shkruar vepra të tjera letrare që ende janë të panjohura? Dhe çfarë depërtime të reja mund të fitohen duke i lexuar shënimet personale të Brod-it mbi Kafka-n?
Kalon pa u folur se kjo gjithashtu ka të bëjë me paratë dhe aq më shumë për ndjeshmëritë gjermano-izraelite. A duhet që trashëgimia letrare e autorit hebre Max Brod, i cili duhej të ikte prej nazistëve, të përfundojë në Gjermani? Në çdo rast, motrat Hoffe janë duke e konsideruar shitjen e dorëshkrimeve të mbetura arkivit letrar në Marbach. Para dy muajve, instituti i njohur gjithashtu ka aplikuar në gjyqin familjar në Tel Aviv për t'u bërë pjesë e debatit për trashëgiminë.

**Dhe një tjetër pretendues ka dalë në skenë**

botuesi izraelit Amos Schocken. Gjyshi i tij Salman Schocken, i cili gjatë viteve njëzetë zotëronte një zinxhir të dyqaneve në Gjermani, i kishte blerë të drejtat e autorit të dorëshkrimeve prej prindërve të Kafka-s. Nipi i tij, Amos, sot e boton gazetën izraelite Haaretz, raportimet e së cilës kanë tërhequr vëmendje të madhe për procesin gjyqësor.

**Në luftë me "gënjeshtrat dhe shpifjen"**

Gazeta ka botuar një portret të Ester Hoffe dhe dy vajzave të saj si familje kokëforte, të krimbur në para, që po i pengon hulumtuesit nga marrja e mundësisë për të pasur qasje në trashëgiminë kulturore botërore. Jo vetëm që gazeta ka pasur dyshime ndaj të drejtës së tyre për trashëgiminë letrare, por gjithashtu edhe në mundësinë e tyre për t'u përkujdesur për dorëshkrimet.Tani Eva Hoffe ka folur për Spiegel dhe, për herë të parë, e ka rrëfyer versionin e saj të ngjarjeve.

Ajo thotë se dëshiron të ngrehë padi kundër 'gënjeshtrave dhe shpifjes'.Hoffe po qëndronte në zyrën e avokatit të saj, me një raft librash të mbushur me vëllime librash të drejtësisë prapa saj dhe një pirg dokumentesh të grumbulluara përballë saj. Ajo ishte e veshur me modesti, me këpucë tenisi dhe një pulovër të zi. Sytë e saj të kaltër të vegjël lëviznin të shqetësuar dhe bërrylat e saj ishin vendosur gjerësisht në mënjanë tavolinës, sikur shmangej nga ndonjë sulm.

*Marrë nga: Fraz Kafka, Tregime të Ndryshme, botuar nga Paul Raabe, Fischer Taschenbuch 1078, Frankfurt/M. 1970, fq.320*

# EMRI DHE VEPRA E PABLO PIKASOS- (25 .10. 1881 – 8 .04. 1973)

Emri dhe vepra e Pablo Pikasos, janë bërë sinonim i artit të shekullit XX dhe të mënyrës sesi konceptohet sot vepra e artit. Ai ka kohë që është kthyer në një mit e legjendë e epokës së masmediave. Për këtë arsye imazhi i tij është i shumanshëm. Dokumentet që flasin për jetën dhe krijimtarinë, e sidomos deklarimet e tij, janë çelësi i kuptimit të filozofisë artistike të Pikasos. Pikaso nuk është vetëm një artist i rëndësishëm e me famë, por edhe mjaft popullor. Kjo i detyrohet faktit se krijimtaria e tij i përgjigjet konceptimit të zakonshëm të thelbit të modernizimit në fushën e arteve plastike. Shkëputja ndaj traditës dhe shkatërrimi i formës natyrore nga njëra anë dhe, në anë tjetër, krijimi i një bote të re formash, të cilat në mënyrë të ndërgjegjshme luajnë me thelbin e krijimtarisë plastike, me pak fjalë lindja e deformimeve në rastin më të mirë "të çuditshme", karakterizojnë edhe artin modern, ashtu si tërësinë e veprës së Pikasos. Veprat e tij janë kthyer tashmë në simbole. Kështu, "Guernica" është padyshim tabloja më e famshme e artit të shekullit XX. "Guernica" është simboli i luftës, i egërsisë dhe e dhunës së njeriut ndaj njeriut. Përmasat e veprës së Pikasos edhe në kuptimin sasior e kapërcejnë çdo limit. Vetëm numri i pikturave kap shifrën dhjetëmijë, së cilës do të duhej t'i shtohej edhe një numër i pafund vizatimesh e skicash, veprash grafike, qeramikash e skulpturash. I lindur më 20 tetor 1881 në Malaga nga një baba piktor dhe profesor vizatimi, Pikaso fillon të vizatojë dhe të pikturojë që në moshën nëntëvjeçare. Në këtë periudhë ai drejtohet dhe inkurajohet nga mësimet e të atit, por më tepër nga një studim profesional intensiv dhe sistematik në La Koruna, Barcelonë e Madrid. I zhgënjyer nga të mësuarit akademik, ai i ndërpret studimet më 1898 dhe si artist i ri fillon të evidentohet në rrethet artistike në Barcelonë e Paris.Në dy periudhat e para të krijimtarisë së tij artistike ndihet influenca e akademizmit të shek. XIX dhe një asimilim i freskët i artit bashkëkohor. Më 1901-1902, vetëm tre vjet pas shkëputjes nga studimet dhe fillimit të krijimtarisë së pavarur, Pikaso do të gjejë stilin e tij origjinal, një stil që do të lidhet ngushtë me personalitetin e tij, por që do t'i sigurojë mjaft të ardhura edhe në planin ekonomik. Fillon kështu faza, e cila edhe sot është subjekt i mjaft polemikave, mjaft e preferuar nga publiku, me periudhat e quajtura "blu" dhe "rozë", të cilat do të vazhdojnë deri më 1906. Nëse në vitet e periudhave "blu" e "rozë" mbizotëron ekuilibri midis formës

dhe përmbajtjes, tash e tutje ai do t'u drejtohet vetëm kërkimeve formale. Kemi të bëjmë me parapërgatitjen e eksperimenteve të rëndësishme të 1907.
Me "Zonjushat e Avinjonit" Pikaso nis rrugën drejt një gjuhe të re formale. Së bashku me Zhorzh Brak ai themelon Kubizmin, forma e parë artistike vërtet e re e shekullit XX. Më 1916 Pikaso u kthehet sërish formave piktorike konvencionale dhe pikturon personazhe masivë dhe të stilizuar, të proporcionuar në mënyrë arbitrare, por klasike në njëfarë mase. Do të pasojë, duke filluar nga 1924, një periudhë më e gjatë, kërkimi i një sinteze midis dy ekstremeve formale të krijimtarisë së Pikasos. Pika më e lartë e këtyre kërkimeve rezulton vepra "Guernica", e realizuar më 1937. Gjuha formale e krijuar në këtë periudhë do të mbetet deri në vdekje baza e artit të Pikasos.
Mësimet kubiste të fragmentimit dhe paraqitjes kombinohen me një konfiguracion të sheshtë, të koncentruar dhe të qartë dhe struktura lineare me kontrast të fuqishëm. Së fundi, gjatë periudhës së pjekurisë dhe pleqërisë, do ta shohim Pikason të përballet me veprat më të rëndësishme të historisë së artit, duke i riinterpretuar e duke përdorur metodat e tij specifike të konstruktimit. Kjo udhë, megjithëse në përmasa të jashtëzakonshme, i korrespondon imazhit që kemi për çdo artist: pas viteve të studimit, janë vitet e ndikimeve, më pas artisti gjen pak nga pak stilin e tij origjinal e të dallueshëm nga të tjerët. Periudha e pjekurisë pasohet në fund nga një periudhë e vonë, e cila karakterizohet nga variacionet e formave që janë tashmë të njohura. megjithatë po ta ndjekim me kujdes krijimtarinë e Pikasos, do të vëmë re se mund të dyshohet për rregullsinë e këtyre etapave që evidentuam më sipër.
Gjatë periudhës që njihet me emrin "klasike", ai monumentalizon imazhin e njeriut, por në të njëjtën kohë dhe paralelisht shohim të lindin edhe vepra që vazhdojnë mësimet e kubizmit. Ajo që mbetet e pandryshuar në të gjitha veprat e tij, është siguria në përdorimin e risive artistike edhe kur shembuj të tillë vënë në dyshim bashkekzistencën e dy qëndrimeve krejt të kundërta. Piktura historike te Pikaso nuk përbën një rast të izoluar.
Gjatë gjithë jetës ai është interesuar për disa tema të caktuara. Piktori dhe modeli, cirku, akrobatët dhe arlekinët, çifte të përqafuara, nëna dhe fëmija, korrida, janë tema që e përshkojnë krijimtarinë e Pikasos gjatë gjithë jetës. ndonëse këto fakte nuk përbëjnë një dëshmi uniteti dhe plotësie, do të ishte shumë i sipërfaqshëm gjykimi se arti i Pikasos është art pa një fytyrë të përcaktuar. Me metodat e zakonshme të analizës do të ishte e pamundur të konkludohej në mënyrë të kënaqshme.
Vijmë në mendimin më të përhapur sot, sipas të cilit Pablo Pikaso është një personalitet i pakapshëm, i dallueshëm vetëm nga të mospasurit një të tillë (personalitet artistik), përjashtuar faktin e zotërimit të një aftësie të jashtëzakonshme

sintetizimi, të një perfeksioni teknik dhe një pafajësie fëmijërore, kurioziteti dhe dëshire të papërmbajtur eksperimentimi, të gjitha këto të shoqëruara me një energji dhe vullnet të jashtëzakonshëm.Stili i Pikasos do të ishte pra, aftësia për të përdorur të gjithë stilet. Një numër mjaft i madh esesh kritike, ndërmjet së cilave gjenden të mira, interesante, bile edhe të admirueshme në thellësinë e analizës, që kanë ndriçuar tashmë pjesë të ndryshme të veprës së Pikasos. Kjo do të thotë se nuk është aspak e çuditshme që çdo epokë e çdo brez të gjejë një çelës të ri për të hyrë në veprën e tij, çdo kohë do të ketë Pikason "e saj".

**Gertrude Stein**

Pozova gjatë gjithë dimrit, tetëmbëdhjetë seanca, në fund ai pikturoi vetëm kokën! Më tha se nuk mund të më shikonte më dhe u largua sërish për në Spanjë. Ishte hera e parë që shkonte në Spanjë qysh prej periudhës blu dhe sapo u kthye punoi me portretin tim pa më takuar! Më dha pikturën me të cilën isha dhe jam e kënaqur.
Për mua, jam unë dhe ai është i vetmi portet i imi, që për mua është përherë unë", shkruan Getrud Shtein (Gertrude Stein) në libërthin "Picasso", të cilin e publikoi para Luftës së Dytë Botërore. Është një libër që këto kohë është hedhur edhe në tregun shqiptar, botuar nga Zenit, ku Shtein nëpërmjet disa faqeve tenton të shpjegojë një kuptim të asaj çka spanjolli hidhte në pikturë (Ndonëse ai vetë nuk e kuptonte se pse njerëzit donin patjetër ta interpretonin veprën e tij).
Por, kush është, Gertruda? Shtein ishte një shkrimtare, poeteshë dhe një feministe amerikane. Me aktivitetin dhe veprën e saj, ajo i dha një impuls të padiskutueshëm në zhvillimin e artit modern dhe letërsisë moderniste. Pjesën më të madhe të jetës së saj e kaloi në Francë. Çdo të shtunë, në sallonin e tyre, gratë prisnin piktorët avangardë pikturat e të cilëve Gertruda së bashku me vëllain e saj Leon, një kritik arti, nis ti koleksionojë. Të dy, ngritën një nga koleksionet e para të artit kubist.
Çdo të shtunë mbrëma, vinin për vizitë piktorët Pikaso, Matisi, Braku, Renuari, Maneja, Gogeni apo shkrimtarët Ernest Heminguei, Ezra Paund, Skot Fitzzherald, Djuna Barnes, dhe shumë artistë të tjerë gjenialë si Coktoja dhe Men Rei, dhe shumë personazhe të tjerë të famshëm.
Salloni u kthye në dhomën e mbledhjeve dhe pikën kyçe, në qendrën ku arti dhe letërsia moderniste u formua. Shtëpia e Gertrudës, në Rue de Fleurus 27, u kthye në të parin Muze të Artit Modern.
Aliçja bisedonte me gratë e gjenive, ndërsa Gertruda me gjenitë vetë. Në vitin 1906, Pablo Pikaso, pikturon të portretin e famshëm të Gertrudës.
Sipas historianëve të artit, ky portet ishte edhe hapi i parë embrional i kalimit të

këtij artisti të madh drejt stilit kubist.
Portreti gjendet në Metropolitan Museum of Art në Neë York. Sipas Gertrudës, çdo brez e ka mënyrën e tij të kompozimit, njerëzit nuk ndryshojnë nga një brez në tjetrin, por ndryshon mënyra e vendosjes së gjërave përreth.Gjatë një intervviste të vitit 1945 për "Neë Masses" me Zherom Sekler, Pikasoja, i pyetur se pse pikturonte në mënyrë të atillë saqë piktura e tij bëhej e vështirë për t'u kuptuar, ai përgjigjet: "Pikturoj në këtë mënyrë sepse ky është rezultati i mendimeve të mia.
Jam përpjekur vite të tëra të arrij këtë rezultat, dhe në qoftë se bëj një hap mbrapa, kjo do ishte fyerje për njerëzit sepse ky është rezultati i mendimeve të mia.Nuk pikturoj dot në mënyrë tradicionale vetëm që të përftoj kënaqësinë e të qenit i kuptuar. Nuk dua të zbres në nivele më të ulëta.
Unë shprehem me pikturë dhe nuk mund të shpjegohem me fjalë... Në qoftë se pikturoj një çekan dhe një drapër, njerëzit mund të thonë se është propagandë komuniste, ndërsa për mua ato janë një çekan dhe një drapër.Unë dua t'i pikturoj objektet për atë që janë dhe jo për atë që nënkuptohet prej tyre. Në qoftë se u jepni kuptim gjërave në pikturat e mia, ai mund të jetë i vërtetë, por nuk e kam dhënë me qëllim.Përfundimet dhe idetë që keni ju i kam dhe unë, por instinktivisht në pavetëdije. Pikturën e bëj për hir të pikturës. Unë nuk përpiqem të jap ndonjë mesazh të caktuar. Piktura ime nuk bën propagandë të qëllimshme"...

**Thënie nga Pablo Pikaso**

"Imagjinoni p.sh., një gjahtar abstrakt. Ç'mund të bëjë një gjahtar abstrakt? Gjithsesi, nuk mund të vrasë asgjë".
"Uni i brendshëm është detyrimisht brenda punës sime, sepse jam unë që po e bëj. Nuk kam nevojë të torturoj veten për këtë.
Çfarëdo që të bëj, ai do të jetë aty. Mbase edhe me shumicë… Problem janë gjërat e tjera!"
"Ç'e vërtetë! E vërteta nuk ekziston. Nëse unë kërkoj të vërtetën në një telajo, mund të bëj njëqind të tilla me këtë të vërtetë. Atëherë, cila është e vërteta? Kush është e tillë, ajo që më shërben si model, apo ajo që pikturoj? Jo, është si kudo. E vërteta nuk ekziston".
"Liria, duhet pasur kujdes kur flasim për të. Në pikturë, si dhe kudo tjetër. Çfarëdo që të bësh, e gjen veten të lidhur me pranga. Liria për të mos bërë diçka, kërkon të bësh diçka tjetër domosdoshmërish. Kështu, që ja ku janë prangat'.
"Nëse do të dinim saktësisht atë që duhet bërë, përse duhet bërë? Përderisa e dimë, nuk ka më asnjë interes. Do të ishte mirë të bënim diçka tjetër".

# A ËSHTË STIMULIMI SEKSUAL I NJËJTË SI PËR MËSHKUJT ASHTU EDHE PËR FEMRAT?

Dëshira seksuale është një dëshirë subjektive, e predispozuar për të kërkuar stimuj seksualë. Stimujt mund të gjenden në realitet, në imagjinatë dhe fantazi, në të tashmen por dhe në të shkuarën. Por a është stimuli i njëjtë si për meshkujt dhe për femrat? Femrat duket se janë më pak aktive seksualisht sesa burrat. Por kjo sigurisht ka baza biologjike. Femra ka një cikël hormonal, i cili ka shumë efekte jo vetëm mbi personalitetin por dhe seksualitetin e saj. Hormonet janë përgjegjëse dhe sigurisht ndikojnë në dëshirën seksuale femërore, gjë që mund të shpjegojë edhe mungesës e plotë të kësaj dëshire në periudha të caktuara.
Pa dyshim këtij fakti i shtohet dhe arsyeja se femrat nuk kanë të njëjtën liri për të shprehur interesat apo dëshirat e tyre seksuale dhe për t'i konkretizuar ato në sjellje si meshkujt dhe kjo është arsyeja kryesore që sjell bindjen e gabuar se dëshira femërore është më pak intensive se ajo mashkullore.



**Partnerët seksualë**

Kjo bindje është mjaft e fortë edhe tek meshkujt, të cilët sipas studimeve kërkojnë të shtojnë frekuencën e marrëdhënieve seksuale me gratë e tyre me gati 50 %. Nga statistikat rezulton gjithashtu se meshkujt dëshirojnë të kenë më shumë partnerë seksualë dhe raporte të rastësishme në krahasim me femrat. Meshkujt vet-stimulohen më shumë sesa femrat. Ata bëhen të ndërgjegjshëm për dëshirën e tyre shumë herë më shpejt sesa moshataret e tyre, preferojnë varietete praktikash seksuale si dhe janë më të predispozuar të shikojnë materiale pornografike. Këto tendenca duket se ndihmojnë në konfirmimin e faktit se meshkujt janë më të interesuar dhe më aktivë ndaj marrëdhënieve seksuale në krahasim me femrat. Por ky do të ishte një konkluzion shumë sipërfaqësor. Për të kuptuar më mirë problemin, duhet të konsiderojmë dhe aspekte të tjera të psikologjisë femërore, që shpesh i shpëtojnë kërkimeve të staticienëve. Disa nga këto aspekte përfshijnë kushtëzimet social-kulturore apo familjare, përkatësinë fetare apo besimet dhe bestytnitë që mund të jenë pjesë e edukatës së femrës. Por një peshë të veçantë kanë edhe perceptimet e femrës sesi duhet

të jetë një marrëdhënie seksuale. Femrat në përgjithësi e shikojnë kontaktin fizik në një kontekst më romantik qoftë në takimet e rastësishme qoftë edhe në raportet e qëndrueshme. Por takimet e shpejta dhe pasionante, apo monotonia që krijohet në marrëdhëniet afatgjata shpesh nuk ofrojnë kushtet që do e bënin një femër të ndihej më e dëshiruar, më e pëlqyer, më rehat me sjelljen e saj dhe në fund me aktin seksual, për të mos përmendur këtu mungesën e vëmendjes, kujdesit, dëshirës apo edhe vullnetit të partnerit për të krijuar këto mjedisin e favorshëm.

## Ndryshimet mes meshkujve dhe femrave

Ritmet e ndezjes seksuale janë të ndryshme tek femrat dhe tek meshkujt. Nëse për mashkullin përqendrimi shkon kryesisht tek akti në vetvete, femra është më e predispozuar të shquajë edhe detaje që e rrethojnë aktin, që nga vendndodhja, ndriçimi, ngrohtësia dhe bukuria e ambientit dhe partnerit, siguria dhe besimi, mënyra dhe kohëzgjatja e prekjes dhe përkushtimi i partnerit për të përgatitur femrën për të kryer një marrëdhënie seksuale të kënaqshme edhe për të. Prandaj mund të themi që femra përqendrohet dhe kërkon më shumë edhe cilësinë e marrëdhënies jo vetëm thjesht marrëdhënien seksuale. Është pikërisht ky ndryshim në stimujt që krijojnë kushtet që një femër apo një mashkull të përfshihet dhe të ketë interes më shumë ndaj marrëdhënies seksuale që ndikon në paraqitjen e seksualitetit femëror dhe kërkesën e femrës për marrëdhënie seksualë si më pak aktiv dhe intensiv në krahasim me meshkujt. Mungesa e kushteve të përshtatshme bën që interesi i saj ndaj marrëdhënies seksuale të bie duke parashikuar se si do mund të përfundojë ajo marrëdhënie (pra pa i dhënë kënaqësinë e nevojshme). Hendeku midis pritshmërive dhe fantazive të femrës për marrëdhënien seksuale dhe realitetit të jetës së përditshme Është një nga arsyet kryesore e mungesës së angazhimit të femrave në një aktivitet seksual më intensiv duke e paraqitur femrën si rrjedhojë si më pak të interesuar ndaj marrëdhënieve seksuale.



## Marrëdhëniet e dashurisë

Marrëdhëniet e dashurisë kohët e fundit janë bërë pak a shumë çështje tregu, njerëzit tani shumë rrallë nisen në një lidhje nga dashuria që mund të ndiejnë për një person, më shumë është stimul dashuria që kanë për paratë e atij personi. Kjo lloj shoqërie na shtyn të mendojmë për një periudhë të jetës sonë, në të cilën shoqëria ishte më naive dhe ndjenjat e dashurisë ishin më të vërteta. Pra na bën

që t'i rikthehemi dashurisë së parë. Kështu që në një shoqëri ku erosi është bërë një mall konsumi, shitjeje dhe blerjeje, na duket shumë e arsyeshme që të kthehemi në atë periudhë kur ne ishim më të lumtur, si një tentativë e dëshpëruar për t'i ikur realitetit banal që na rrethon. Ky rikthim në të kaluarën nuk vjen si një rrjedhojë e një historie të mrekullueshme të jetuar, por si rrjedhojë e një të tashmeje shumë zhgënjyese. Ky kalim nga realiteti në një ëndërr mund të jetë shumë tronditës, megjithatë në jetë duhet rrezikuar

**Magjia e dashurisë së parë**

Mjafton shumë pak për të kujtuar magjinë e dashurisë së parë: një aromë parfumi që të kujton atë, një peizazh ku ti ke kaluar çaste të bukura, një fotografi e vjetër, etj. Dhe të gjitha këto është vështirë për t'i harruar. Për ta rigjetur këtë dashuri, shumë njerëz do të ishin në gjendje të bënin çmendurira. Kjo është një sindromë e vërtetë që mund të godasë çdo lloj moshe. Studimet e bëra dëshmojnë një nevojë gjithmonë në rritje të gjuetisë në të kaluarën e shumë njerëzve, gjueti kjo që bëhet me një qëllim të vetëm të rigjejnë copëza nga ajo dashuri e parë dhe e paharrueshme, mbase për t'u ridashuruar, mbase për ta ndjerë veten sërish të ri. Një nga arsyet që të shtyn për të takuar atë është kurioziteti i thjeshtë për të kuptuar se si ka përfunduar personi që jua ka bërë zemrën t'ju rrahë për herë të parë, sido që të ketë qenë, ta kishit kaluar jetën të dy bashkë, apo edhe thjesht për t'u larguar nga një e tashme zhgënjyese.

**Rrjedha e dashurisë dhe impulset**

Ndjesia se magjia është venitur shkaktohet nga ulja e nivelit të adrenalinës. Herët a vonë bëhet e qartë se si do të jetë rrjedha e dashurisë suaj, po ashtu edhe kurioziteti se çfarë mund t'i dhuroni njëri-tjetrit në shtrat. Është e rëndësishme që të dy partnerët t'i japin mundësi njëri-tjetrit të zbulojë prekje, teknika dhe preferenca të tjera, të ndryshme nga ato që janë dhënë në fillimet e njohjes, duke nisur më puthjen e parë. Kjo do të thotë se me kalimin e viteve ju faturoheni seksualisht. Ndryshimi mes intimitetit romantik të "papjekur" dhe atij të "maturuar" qëndron në faktin se të rriturit mësojnë të kontrollojnë impulset e tyre. Eksitimi seksual nuk është një justifikim për forcuar dikë të bëjë gjëra që e bëjnë të dihet në siklet. Kur partneri thotë "jo" për diçka, pranojeni këtë jo dhe filloni të "hidhini vështrimin" tek diçka tjetër.

# SERVILIZMI NDAJ SERIALOMANISË

Në vend se (pseudo)intelektualët t'i mësojnë fëmijët më shumë rreth mundësive dhe kufizimeve të perspektivës së tyre në Kosovën me papunësi dhe varfëri masive, ata iu tregojnë çfarë po i bënë "vaki" Nerminit e Mehmetit.

Një ditë pune, gjatë pushimit të drekës, po pija kafe me disa mike në njërin nga lokalet më të frekuentuar në qendër të kryeqytetit. Në tavolinën fqinje qëndronin dy zyrtarë të lartë qeveritarë të cilët ma tërhoqën vëmendjen me shikimet e ngulitura sa në tavolinën tonë, sa në tjerat.
Pas disa minutave, ata ia shkrepën bisedës. Fillimisht heshtja, pastaj shikimet, më bënë kureshtare ta dëgjoja bisedën e tyre të saponisur. "Allahile, çka u ba pramë me Nerminin se ishim me ndejt te do kusheri e as une, as gruja s'mujtem me pa?", po i thotë zyrtari më i vjetër në moshë atij më të riut. Ky i riu po ia kthen: "S'e keni kqyr a? Jaaaa... u dashtë me pa reprizën se fort interesant u kon… Nermini u plagosë...", derisa vazhdonte t'ia shpjegojë kolegut ngjarjen nga njëri episod i serialit "Jetë e hidhur", i cili transmetohet në RTV21.
Duket e çuditshme kur dëgjon njerëz të tillë që shpenzojnë kohë për të biseduar rreth diçkaje praktikisht të pavlerë, si puna e këtij seriali. Të them të drejtën, kam dëgjuar shumë për këtë serial, mirëpo nuk e kam parë asnjë episod të vetëm, me përjashtim të atij me datën 6 gusht, krejt për shkakun e këtij shkrimi. Bile, një mik imi më pat thënë si me qortim: "Qysh bre s'e ke pa asnjëherë këtë serial, a e din që edhe fëmijët e mi veç për Nerminin e Mehmetin [protagonistët e këtij seriali] dinë me të folë ditë e natë pandërpre", thuajse po bëhej fjalë për ndonjë akt të Kushtetutës së Republikës së Kosovës.
I cilësuar nga masa si i përshtatshëm për t'u shikuar nga të gjithë anëtarët e familjes dhe nga çdo moshë, shumë prindër madje nuk ulen para ekranit pa i ftuar edhe fëmijët e tyre që bashkërisht ta shohin episodin e radhës të këtij seriali. "Çika jem, hajde se ia nisi Nermini!", dëgjova nga rruga një fqinje në ballkonin e banesës së saj, tek thërriste fëmijët e vetë për ta shikuar serialin i cili u kishte hyrë në gjak. Në vend se këto fqinje (pseudo)intelektuale t'i mësonin fëmijët më shumë rreth mundësive dhe kufizimeve në perspektivën e tyre në Kosovën me papunësi dhe varfëri masive, ato iu tregojnë çfarë po i bënë "vaki" Nerminit e Mehmetit.
Nejse, filloi seriali të cilit kisha vendosur t'ia shikoj një episod. Mehmeti iku nga spitali. Pas disa minutave kuptova se ishte i plagosur. Gjithë rrugën i bënte

telefonata një gruaje të quajtur Filiz, nga e cila kërkonte informacion rreth vendndodhjes së Nerminit. Skena e radhës: Nerminja e plagosur po qëndronte në një dhomë duke u kujdestaruar nga bashkëshorti i saj. Në ndërkohë, ajo ia del të ikë nga shtëpia (vazhdojnë skenat kur Nermini e molisur duke bredhuar malit, e ndalë një shofer kamioni të cilin e lutë ta dërgojë në qytet, derisa burri i saj, i cili ka dalë ta kërkojë atë e gjen, e rrahë shoferin e pafajshëm dhe e merr me dhunë Nerminin. Këto janë në pika të shkurtra disa sekuenca të serialit përplot skena dhune.

********

Në bazë të një hulumtimi të kryer nga INDEX Kosova, i publikuar ditë më parë, RTV21 ka dalë televizioni më i shikuar në Kosovë, me 53 për qind të shikueshmërisë. I dyti radhitet RTK me 51 për qind, ndërsa KTV është renditur e treta me 24 për qind. Duke i lënë anash mangësitë e mundshme, hulumtimi është kryer në kohën e transmetimit të serialit të famshëm turk, Mehmet Kosovarit, shikueshmëria e të cilit ka marrë përmasa tejet të mëdha gjithandej Kosovës. Nuk është lajm se kosovarët vazhdojnë ta humbin kohën e tyre të vlefshme pas serialeve. Kjo "traditë" ekziston qysh nga transmetimi i serialeve latinoamerikane si "Kasandra" (i transmetuar në kanalin e tretë të Serbisë), "Esmeralda", të cilin Televizioni Publik i Kosovës e pati transmetuar, pastaj "Marisol", e plot seriale tjera. E keqja e gjithë kësaj është vazhdimi i kësaj tradite të ultë nga televizionet kosovare, të cilat po e topisin vetëdijen sociale të popullit, duke u servuar këso programesh me plot antivlera. E masa më e madhe e "mjerë" vazhdon t'i konsumojë ato.
Dihet se synimi i televizioneve është krijimi i një audience sa më të madhe. Mirëpo, nuk është aspak e ndershme që ata (pronarët e TV-ve) të mburren me shikueshmërinë falë transmetimeve të programeve të tilla të pavlera. Nuk do shumë filozofi se shkalla e lartë e papunësisë është një ndër shkaktarët kryesorë pse serialet shikohen. Por, jo në këtë rast, kur edhe shtresa intelektuale është infektuar nga ky virus. Mbase për shkak se nuk kanë se çfarë të shohin tjetër. Mungojnë emisionet e mirëfillta edukativo-arsimore, dokumentarët (shumë prej tyre në TV-të kosovare janë repriza që transmetohen tash e dy-tri vjet). Këto TV u japin hapësirë të madhe të transmetimit disa emisioneve të ashtuquajtura zbavitëse, me veshje dhe zhveshje te kukullave me plot silikon, të cilat e quajnë veten "këngëtare".
TV-të kosovare bëjnë "luftë" me njëra tjetrën se çfarë seriali "bombë" të fusin në orarin e njëjtë me atë të programit tjetër televiziv. Është koha që këta drejtues televizionesh të mbushen mend dhe hapësirën më të madhe kohore ta shfrytë-

zojnë për tërheqjen e audiencës me programe të mirëfillta që janë të dobishme për shoqërinë. Mbase kështu do të arrihet efekti i edukimit dhe vetëdijesimit të opinionit publik (sidomos të asaj pjese të papunë, e cila duke mos pasur se çfarë të bëjë, humb kohën duke shikuar TV-në, pavarësisht se çka u shërbehet në të). Derisa TV-të kosovare nuk bëjnë ndryshime pozitive në këtë drejtim dhe vazhdojnë të luftojnë për shikueshmëritë në saje të serialeve, ato nuk gëzojnë asnjë epitet tjetër pos: “Po luajmë tezesh me shikuesit!”.

Për fund, e kam një porosi për ju lexues që ende nuk e keni shikuar serialin e Mehmet Kosovës. Unë e shikova vetëm një episod nga presionet e shumanshme dhe erdha në përfundim se humba një pjesë të kohës sime të vlefshme. Ju që u ka hyrë në gjak ky serial, po ashtu mund të liroheni nga ai. Nuk keni nevojë të më tregoni se çka mëson njeriu nga ky serial i pavlerë. Ka sfera tjera të jetës ku mësoj për çdo ditë gjëra me vlerë dhe ato janë në bazë të vendimit tim, e jo të TV-ve në periudha të caktuara kohore. Edhe ju mund të mësoni, madje më shumë se unë, gjëra më me vlerë se nga Mehmet Kosova. Ai mësim duhet të niset nga mendja dhe vendimi juaj. Ju mund ta bëni këtë shumë lehtë. Prandaj, bëjeni tani! Nuk u kushton gjë. Më rrezik është kur bëheni servilë të TV-së dhe serialeve të pavlera, se servilë të njerëzve në disa raste. Keni dëgjuar lëvizjen Vetëvendosje! dhe shumë qytetarë kur thonë se politikanët tanë janë servilë të të huajve? Megjithatë, servilizmi i tyre nuk është aq i kotë sikur ai i shumë qytetarëve ndaj serialomanisë. Politikanët përfitojnë diçka nga ai servilizëm, qoftë edhe në dëm shumë të madh të qytetarëve, por shikuesit e Mehmet Kosovës nuk fitojnë asgjë. Nga këta shikues fiton më së shumti producenti dhe firma në Turqi që na e ka sjellë këtë serial këtu, e më pak fiton TV21.Burbuqe Thaçi,Prishtinë

*(Autorja është gazetare hulumtuese në Institutin për Hulumtime dhe Analiza të Politikave Ekonomike INEPRA).*

# PUTHJA PËR FEMRAT, MË E RËNDËSISHME SE SEKSI

Për femrat puthja është më e rëndësishme se seksi. Përveç të tjerash, puthja i bën mirë edhe shëndetit. Dy studime të reja dëshmojnë për këtë. "Asnjë fatkeqësi nuk mund të më ndodhë kur ajo më dhuron një puthje", - këndonte poeti trubador Colin Muset, më 1400-n. Pa përfytyruar se shkenca, në një largësi shekullore, do t'i jepte të drejtë. Një studim i kryer nga Universiteti i Vjenës, në fakt, ka nxjerrë si përfundim se puthjet e rregullta i bëjnë mirë shëndetit, njësoj si një ilaç. Një puthje e gjatë dhe gjithë pasion ul tensionin e gjakut dhe gjithashtu edhe nivelin e kolesterolit, duke parandaluar në këtë mënyrë rrezikun e infarktit. Edhe mbrojtjet e imunitetit bëhen më të forta. Sepse gjatë çdo puthjeje çlirohet një sasi e madhe bakteresh, të cilat përçohen nga një partner te tjetri, duke nxitur prodhimin e antitrupave të rinj. Domethënia që ka puthja për femrat dhe meshkujt ka qenë temë e kërkimit të seksologes Ingelore Ebberfeld nga Bremeni. Sipas studimit gjerman, të kryer mbi 514 njerëz të moshave 16-91 vjeç, ndërkohë që meshkujt priren ta shohin puthjen më shumë si një zakon, për femrat ajo përfaqëson një përbërës shumë të rëndësishëm për intimitetin e çiftit, aq sa konsiderohet më e rëndësishme se seksi. Ka edhe më: dy të tretat e femrave që iu përgjigjën pyetësorit të seksologes, thonë se një burrë që puth mirë, është edhe një i dashur i mirë. Në përgjithësi, ato që thoshin se puthnin me kënaqësi, ishin 56 për qind e femrave të pyetura, kundrejt 44 për qind të meshkujve. Vetëm kur bëjnë dashuri, sjellja e të dy gjinive duket se përputhet: 10.7 për qind e meshkujve dhe 9.7 për qind e femrave kanë deklaruar se nuk puthen gjatë raportit.



**Efektet e puthjes**

Rrahjet e zemrës arrijnë 180 të rrahura në minutë. Presioni i gjakut shkon 150 mm. Vihet re një zgjerim i bebeve të syrit dhe thuajse bllokim i mushkërive. Fytyra merr një ngjyre të kuqe të ndezur, për shkak të zgjerimit të enëve të gjakut. Trupi përshkohet nga të dridhura dhe të duket sikur gjithçka e jotja është në ajër. Është ky efekti i quajtur "zemra në grykë", i njëjtë si për gratë ashtu edhe për burrat, ose siç konsiderohet rëndom, ai emocioni i fortë që provon njeriu sa pothuajse i del vetja jashtë kontrollit. Kjo është pra "puthja e parë".

Por, sipas andrologëve, gjithnjë nëse ka vërtet një ndjenjë mes dy vetëve, sepse përndryshe reagimi i vetëm do të përkufizohej si ankth. Pëlqimi "pamor" duhet të ketë përkimin e tij fizik, të prekshëm dhe të vërtetë dhe puthja është prova e parë e një serie të gjatë mes atij dhe asaj. Ndërkohë që buzët afrohen, futën në punë hundët të cilat thithin feromonet e partnerit. Këto të fundit janë pjesëza të padukshme, por shumë të rëndësishme, sepse përmbajnë erën, kështu që shërbejnë si bazë për pëlqimin fizik. Nëse feromonet e partnerit nuk të tërheqin, puthja do të jetë një dështim dhe nuk do të çoje më tej. Por nëse partneri përdor një teknike të pëlqyeshme dhe eksituese, adrenalina dhe noradrenalina (substanca këto që prodhohen nga gjëndrat mbiveshkore) japin pëlqimin e tyre. Atëherë puthjet ndjekin njëra- tjetrën. Nëpërmjet puthjes dhe "furtunës" kimike që lidhet me të, kalohet në fazën e seksit dhe të ndjenjës. Sipas studiuesve faza e puthjes është vendimtare edhe për disa arsye të tjera. Puthja fut në lojë jo vetëm gojën dhe gjuhën, por edhe sytë dhe duart, sepse përkëdheljet dhe lojërat me gishtat, në fakt, ndihmojnë për ta bërë më të efektshme dhe më domethënëse puthjen. Një "puthje e parë" e cila është pa dyshim e paharruar, përbën një bazë jashtëzakonisht të fortë për një marrëdhënie të qëndrueshme.

**Pjesët e harruara të trupit**

Janë disa pjesë të trupit fatlumet që puthen shpesh dhe zhvillojnë shumë shpejt sensibilitetin dhe kënaqësitë e këtyre pjesëve. Por janë disa pjesë të tjera të trupit që quhen pjesë të harruara që shpesh lihen pas dore, kalon shumë afër por asnjëherë nuk ndalemi asnjëherë por është një mëkat sepse mund të zbulohen kënaqësi të reja, duke provokuar kënaqësi të papritura. Duke kaluar puthjet në faqe midis miqve dhe puthjet në buzë midis dy të dashuruarve, fytyra shpesh lihet pas dore. Fytyra është një zonë shumë sensibile dhe komunikative. Tek pjesa e syve aty ku lëkura është e hollë dhe delikate është një zonë sensibël e përkëdheljeve, ashtu si rrënja e flokëve dhe veshët. Fytyra është si një univers për t'u zbuluar, dhe fjalët e dashurisë janë të qarta dhe të kuptueshme dhe kjo bën të të shtosh dëshirën, tamam si shikimet që shoqërojnë puthjet.

Roli i syve gjatë puthjes

Duhet të bëhesh një puthës profesionist që ajo të mos ndihet e pasigurt të puthjet që jep. A do të vazhdosh të jesh në shkallën fillestarë apo do të bëhesh ai që ajo dëshiron? Asnjëherë mos harroni që puthja ka rolin kryesor në një marrëdhënie sentimentale. Nëse i dashuri ose e dashura juaj në momentin që puth thotë 'Të

dua", kjo nuk do të thotë aspak se ai ose ajo di të puthë si një profesionist. Në fund të fundit, gjithçka në këtë proces, realizohet vetëm në sajë të lëvizjes së buzëve dhe jo të fjalëve. Roli i syve është mjaft i rëndësishëm kur puth dikë. Duhet ti mbash mbyllur sytë apo duhet ta shohësh në sy, kjo është një dilemë e madhe. Jepi fillimisht një puthje të vogël njeriut të zemrës duke e vështruar thellë në sy dhe më pas harro vështrimin duke u fiksuar tek buzët dhe efekti do të jetë marramendës.

**Puthja, oguri i mirë në marrëdhënie**

Kur nis një lidhje miratimi i saj bëhet me anë të puthjes. Është puthja ajo e cila bën që mes dy partnerëve të shtohen ritmet e rrahjes së zemrës së tyre dhe është po puthja, por në këtë rast një puthje më eksituese e cila shërben si një ogur i mbarë për të nisur kryerjen e marrëdhënies seksuale. Megjithatë studiuesit kanë vërtetuar se puthja merr vlerësime të ndryshme nga njerëz të ndryshme, ku më mospërfillësit duket të jenë meshkujt. Ndoshta gjëja më e vështirë që mund t'i kërkohet një mashkulli është të zgjasë puthjet më shumë se sa duhet. Ajo çfarë i bezdis ata më shumë është fakti që femrat e teprojnë me puthjet dhe ligështohen gjatë aktit seksual. Seksualisht, meshkujt e vlerësojnë pak puthjen dhe harrojnë se goja mund të jetë shumë tërheqëse dhe mund të përdoret për një mori arsyesh. Shumë meshkuj, mendojnë se mënyra më e mirë për të plotësuar kapriçot e tyre është që të afrohen tmerrësisht shumë pas gojës së saj.
Spermatozoi dhe veza

Spermatozoi i njeriut u zbulua në 1677 nga një student me emrin Hammer por zbulimi duket ishte meritë e Hartsoecker që në vitin 1674. Nga 1700-1800 spermatozoi në tekstet shkencore quhej "Krimbi spermatik". Ai ka një gjatësi 50-55 mikromilimetra. Köllicher më 1841 njohu prejardhjen anatomike, kurse Lode përcaktoi se çdo orgazëm e njeriut përmban mesatarisht 26.000.000 spermatozoide. Më vonë Amantea e Rinaldini më 1919 arritën në përfundim se numri mesatar i zakonshëm për çdo derdhje është 50-100-500-700 milion.
Tek spermatozoi dallohen tre elementë... Koka ovale pak a shumë e gjatë, pjesa ndërmjetëse dhe bishti që përfundon me një fije të gjatë (filament). Ky duke u luhatur (vibruar) i jep mundësi spermatozoit të lëvizë me një shpejtësi të madhe 400 herë sa gjatësia e tij, pra 1 deri në 3 milimetra në një minutë. Por po të llogaritet gjatësia për të shkuar deri në vezore nga qafa e mitrës janë rreth 20 centimetra që ai duhet t'i përshkojë në rreth 40 minuta.
Jetëgjatësia e spermatozoit jashtë organizmit të njeriut në temperaturë 37°-40°

dhe në mjedis alkalin mund të shkojë edhe disa javë. Në ajër unë i kam parë të jetojnë edhe pas 45 minutash. Në organet femërore spermatozoi jeton nga 8 ditë deri në 3 javë e gjysëm.
Spermatozoi është qelizë e varfër me substanca ushqyese me funksion që të lëvizë shpejt e të fekondojë, jeta e tij është e shkurtër dhe e destinuar që të absorbohet nga veza. Dy qelizat, mashkullore dhe femërore ngjajnë në ndërtimin e bërthamës, por janë të ndryshme në substancën protoplazmike, nga bashkimi i tyre krijohet një qelizë e plotë, e aftë të jetojë e të riprodhohet "më vonë". Qelizat mashkullore janë objekt i humbjeve të mëdha, prandaj janë të pafundme. Ato sapo, shkëputen nga organi që i prodhon duhet të jetojnë të pavarura por nuk kanë ushqim. Pra dy janë arsyet e vdekjes, mungesa e ushqimit dhe mjedisi i ndryshëm nga ai i origjinës së tyre. E kundërta ndodh me vezët të cilat qëndrojnë brenda organizmit që i prodhon dhe ushqehen prej tij, kështu që nuk kanë rreziqe. Veza ka formë sferoidale dhe në ndryshim nga spermatozoi është qeliza më e madhe e organizmit që gati gjithmonë arrin të shihet me sy. Tek gruaja ajo është rreth 0.2 milimetra e zbuluar nga Karlo Baer më 1827. Siç shihet është shumë më e vogël se veza e pulës apo e zogjve dhe kjo sepse nuk ka nevojë për ushqimin e embrionit pas fekondimit. Nëna e ushqen nga organizmi i vet me të cilin veza rri e lidhur gjatë gjithë kohës së shtatzanisë.
Mbase nuk ekziston në të gjithë botën organike diçka e ngjashme si energjia, shpejtësia e lëvizshmëria e spermatozoit. Eshtë vërtetë një manifestim i mahnitshëm, triumfues, kori vibrues, si turmë pa fund që shkon drejt vezës... Eshtë vërtetë një spektakël misterior. Takimi dhe përzierja e spermatozoit me vezën është akt konsesnsual; vetëm një në mes të disa milionë qelizave, nuk dihet se për çfarë aftësish e vlerash karshi të tjerëve, arrin të hyjë në brendësi të vezës që nga ana e saj e pret. Ai është i zgjedhuri i saj. Natyra kështu ka dashur; sapo një spermatozo ka kaluar në brendësi të vezës një membranë rrethon, mbron dhe smbraps çdo hyrje tjetër. Normalisht pra vetëm një spermatozoid fekondon. Ndodh që për shkak të zvogëlimit të rezistencës së vezës, të papërshkumërisë së saj pasi ka hyrë një apermatozo të lejohet hyrja e të tjerëve. Rezultati në raste të tilla, është një prodhim monstruoz. Kur spermatozoidet fekondojnë njëkohësisht më shumë se një vezë kemi lindjen e binjakëve që në rastin e species njerëzore janë të rrallë sidomos më shumë se dy.
Ajo që duhet venë në dukje është nevojshmëria e aktit të bashkimit, i cili, nga origjina e tij fizike e biologjike, mundet, në specien njerëzore të arrijë në një proçes të vërtetë sublim..

## Organet seksuale

Organet seksuale të mashkullit dhe femrës janë përgjithësisht në proporcione normale në speciet dhe racat e njejta. Aparati mashkullor gjen përgjigjen morfologjike e funksionale në aparatin femëror. Sekrecionet e domosdoshme si smegma që shërben si lubrifikant bashkë me sekretimet e gjendrave të mukozës vulvo - vaginale dhe sekretimi i gjendrave të quajtura të Bertolinit koagulojnë spermën për të mos e lënë të dalë nga vagina, dhe së bashku me funksionimin e gjendrave analoge me ato të Coëper-it tek njeriu, shërbejnë për të alkalinizuar mjedisin acid të krijuar në uretre nga urina duke bërë kështu të favorshëm jetën e spermatozoideve.



## Pozicionet e marrëdhënieve seksuale

Figurat e marrëdhënieve seksuale në botën zoologjike i kalojnë 45 pozicionet sipas "Figurae Veneris" të Forgert, sipas Aratinit ato janë 36, ndërsa arrijnë në qindra ato që përmbajnë librat antike indiane. Të gjitha pozicionet më të çuditshme, të gjitha format plastike që fantazia më e pakufi mund të mendojë në krijimin e kontakteve seuksuale, ne normalisht i gjejmë tek kafshët. Njeriu gjatë rrugës së tij të gjatë deri tani ka perfeksionuar artin e të dashuruarit, por nuk është liruar nga mjaft skorje që kohë pas kohe dalin në sipërfaqe nga thellësia e kujtesës dhe ndërgjegjes atavike. Asnjë pozicion që njeriu është i zoti të marrë nuk është i ri në natyrë, sepse të gjitha këto sjellje seksuale janë provuar prej tij, në pafundësinë e brezave të paraardhësve. "Kjo pozë që mund të duket si diçka e re ka qenë, e përdoret nga një krimb, një molusk, nga një insekt - që mund të jetë edhe një flutur - për t'ju bindur instiktit të krijimit" shkruan Mond Gomeri.

## Kënaqësia e aktit seksual dhe dhuna

Kënaqësia në marrëdhëniet seksuale fillon e kalon në faza të ndryshme që me fillimin e dëshirës që stimulohet nga shumë arsye që zakonisht i përkasin të parit, të dëgjuarit e të prekurit tek njeriu ose stinës së bashkimit tek kafshët dhe bimët. Kënaqësia tek njeriu duke filluar nga psh. shikimi, të folurit, të prekurit etj., shoqërohet me emocionin e ndjenja të ndryshme që përfundojnë në aktin seksual që në vetvete kalon në mes dëshirës dhe kënaqësisë, që arrin kulmin me orgazmën, derdhjen, daljen jashtë të qelizave seksuale (me daljen jashtë të spermës për mashkullin - dhe me rrëshqitjen e valës së saj nëpër kanal tek femra). Gruaja që shpesh nuk merr pjesë krejtësisht në akt e për këtë jo gjithmonë arrin

orgazmën, mbetet gjithmonë e kënaqur, por një kënaqësi të veçantë ajo provon kur rënia e spermës nuk pengohet por përplaset në fund të vaginës (kjo edhe kur organi mashkullor e dërgon spermën ritmikisht në pozicionin e fundit më ekstrem në aktin seksual). Ka gra që janë të afta të parandjenë në këtë moment një ndjenjë të papërcaktuar kënaqësie e dëshire, kënaqësisht të dhimbëshme, që jep të rënqethura, prej të cilave gjithë aparati gjenital i brendshëm kontraktohet në momentin në të cilin sperma ka rënë tashmë. Nga kjo ndjenjë ka ndonjë grua të mbetur shtatzanë, që kujton se ka preçizuar se në cilin raport ka mbetur e fekonduar. Edhe mashkulli ndjen një sensacion të veçantë, në këto raste, prej spazmës të të gjithë aparatit gjenital femëror ku organi i tij është i mbyllur brenda.
E gjithë kjo bashkësi ndjenjash të njeriut në raportin e tij seksual merr formën më komplekse në kontaktin e dy mukozave që nuk është vetëm akti fizik por shkrirja e dy shpirtrave, e dy dëshirave, kënaqësive; gjaku pulson më fort e më shpejt në tru, pulset rrahin me një ritëm e frymëmarrja sinkronizohet, ndjenja shkakton humbjen e mendjes në momentin e bashkimit të dy qënieve që jetojnë një moment të dëshiruar, i cili do t'i japë jetën një krijesë trashëgimtare, me të gjitha virtutet e gjithë veset, të gjithë forcës e dobësisë së atyre që bashkohen në këtë akt atavik që bazohet fuqimisht në subkoshiencë për t'u konsumuar e vdekur bashkë, për t'i dhënë jetë një krijese, e cila nga qelizat që shkëputen nga dy trupat merr zjarrin e pavdeksisë së gjeneratave.
Gjatë aktit muskujt janë të tendosur me një sforcim që nuk shkakton lodhje e dhimbje. Të gjitha gjendrat derdhin sekrecionin me aktivitet të madh. E ndërsa shpirti dridhet, puna cerebrale ndalon për të fiksuar një pikë të jetës; e mendja pushon si në një oaz paqeje.
Trashëgimia është një problem sa i rëndësishëm e i studjuar aq edhe kompleks dhe i vështirë dhe nuk është objekt i këtij shkrimi, trashëgimia normale dhe patologjike në raport me periudhën që ndodh e shoqëron konceptimin e krijesës. Eshtë një gjë e admirueshme, e shenjtë, trashëgimia për të cilën duhet të kujdesemi shumë para se ta krijojmë që gjenerata të jetë e mirë. Truri i lodhur mund të japë produkte të dobët nga mendja. Të shprehur mirë e ka dhenë Tommaso Campanella në "Citta del Sole" ,"... Ata që mbulojnë punë intelektuale të lodhëshme nuk duhet të marrin detyrën e prindit, veç pas shumë ditësh pushim..." Po kështu ata që kanë fizik e muskuj të lodhur nga stërvitja, të helmuar nga metoksina, nga lodhja japin prodhime fizikisht të dobët. Qelizat e lodhura e ngopura me helme organike e kimike, si alkool o plumb, mund të transmetojnë tek krijesa e ardhshme të meta serioze.

* * *

Bloch shkruan: "Gratë janë krejtësisht seks nga gjuri në qafë, kurse meshkujt zonën seksuale e kanë shumë të vogël... tek gruaja zona e kënaqësisë seksuale është e madhe dhe e shpërndarë në sipërfaqen e trupit".

Përsa i përket ndryshimeve të nivelit të kënaqësisë mes mashkullit dhe femrës, në natyrë këto janë të ndryshme mes specieve por edhe mes racave brenda species. Kështu psh., ndërsa është femra e fokës, apo luanesha etj., që përdorin një art të vërtetë për të eksituar meshkujt për kryerjen e aktit seksual, ekstremisht të kundërt janë meshkujt tek lama apo gamiljet që përdorin forcën. Kështu ndodh edhe brenda racës njerëzore psh., me femrat eskimeze që përdorin përkëdhelitë apo meshkujt e Jivaros në Amazonën e sipërme që përdorin forcën. Tërheqja, rezistenca që paraqet femra dhe turpi vijnë trashëgimisht nga një gjeneratë në tjetrën dhe manifestojnë një kujtesë atavike edhe se e transformuar në art. Por ndërsa tek kafshët akti seksual kryhet vetëm brenda një periudhe të caktuar gjatë vitit, tek njeriu nuk është kështu. Femra tek njeriu duhet ta joshë e ta eksitojë mashkullin e saj kur atij i pëlqen dhe kur ai është gati psikologjikisht e fizikisht mund të nisë bashkimi seksual. Eshtë sepse varet prej atij prandaj femra i nënshtrohet, i plotëson kapriçot dhe i bindet. Por ka shumë raste kur mashkulli e dhunon femrën e tij, të tilla raste njohin shumë gra të martuara. Egoizmi mashkullor bën kështu por gruaja qëndrim jashtë, pasive në aktin e bashkimit.

Akti seksual kurrë nuk duhet të bëhet pa konsensusin e plotë të gruas dhe as të niset para se ajo të mos jetë e përgatitur përmes një kompleksi art,i shpirtëror e material, që i paraprin, që përbën parapërgatitjen për aktin seksual. Vetëm kështu ai mund të japë një kënaqësi ekstreme deri në një sinkronizëm në orgazëm. Mungesa e kësaj parapërgatitjeje, që reflektohet me ftohtësinë e shumë grave është e dukshme sepse mashkulli asgjë nuk ka bërë për ta eksituar, psikologjikisht e fizikisht që ta bëjë atë të jetë pjesëmarrëse në kënaqësi. Të përjashtosh njerin nga çifti prej kënaqësisë, do të thotë ta bësh aktin seksual, të papërsosur deri të mërzitshëm.

Gruaja pëson shpesh herë me forcë e deri brutalitet marrëdhënien e parë seksuale. Por ajo shpesh i nënshtrohet akteve jo të dëshirueshme edhe gjatë kohës së bashkëjetesës familjare, akte të cilat shpesh e detyrojnë atë që të paktën me mend të ëndërrojë një mashkull tjetër (tradhëti shpirtërore) ose e çojnë të shkojë vërtet me dikë tjetër i cili e kupton (tradhëti bashkëshortore).

Duhet theksuar se mashkulli që në kohën e pubertetit gati gjithmonë e zgjedh femrën që i pëlqen seksualisht, pasioni dhe simpatia seksuale bashkekzistojnë. Kurse në shumë gra vetëm pasioni mbizotëron në jetën bashkëshortore dhe kështu mbetet për të gjithë jetën edhe në funksionimin e aparatit gjenital që mund të ndjejë edhe pa një pjesëmarrje fizike. Në të kundërtën maashkulli për

të arritur raportin fizik duhet të jetë i eksituar, duhet që organi i tij të pësojë ndryshime të formës dhe volumit. Kështu ka gra që nuk kanë provuar kurrë një dridhje të dëshirës epshore, por janë dhënë pasivisht burrave të tyre për një gëzim shpirtëror duke bashkëqenë në spektakël me dëshirën e të dashurit edhe pse me dhimbje fizike. Kjo sjellje, mënyra ndjesore duke përfunduar në altruizmin e nënës mes dhimbjesh fizike e shpirtërore, shpesh të injoruara nga burrat, e bëjnë gruan një qënie superiore, dhe disa gra krijesa të jashtëzakonshme.
E thamë edhe më lart se marrëdhënia seksuale duhet të parapërgatitet dhe kjo për shumë arsye kryesisht psikike, por edhe mekanike, si dhe për gjetjen e domosdoshme të kohës së kënaqësisë. Bile, parapërgatitja, është periudha më e kënaqëshme e cila pastaj përfundon në një moment. Kjo periudhë eksitimi psikofizik ku ka rëndësi çdo pjesë e trupit, prekjet, puthjet, përkëdheljet, fantazia në të cilën marrin pjesë edhe organet seksuale, të cilat sekretojnë likuide (jo spermë) nga gjendrat e mukozat e tyre, derisa dy trupat dridhen nga kënaqësia dhe arrihet mirëkuptimi i aktit me orgazëm.
Darvini (Origjina e njeriut) mendon se meshkujt e të gjithë specieve kanë dëshira e tendenca seksuale më të fuqishme se femrat. Dhe mund të thuhet se për mashkullin akti seksual është një pikë, kurse për femrën një linjë. Mashkulli pas aktit seksual ka përfunduar funksionin e tij biologjik, kjo është pika si një flakë që ndez. Por flaka e ndezur i besohet gruas së cilës i sjell gëzim e dhimbje sidomos kur kjo flakë ndez një jetë të re në gji e nis funksioni i amësisë, i gjatë e i vështirë që shkon nga akti seksual në konceptim, qumështim e edukim... Kështu femra fillon që nga momenti i ndezjes së flakës ose nga ajo pikë, e heq një linjë që zgjatet aq sa zgjat detyra sublime e amësisë.
Marrëdhënia seksuale lind si një shkëndijë që përshkon të dy trupat, që ndez fantazinë e që eksiton vlerat më të pastra të natyrës njerëzore, nga zemra në tru. Në të humb ndjesia e dy trupave sepse dashuria e vërtetë nuk ka organe.
Shpesh mashkulli pas aktit seksual ndjehet i lodhur, i trishtuar, i pakënaqur; kurse femra në të kundërtën ndjehet e kënaqur. Shpesh kjo ndodh se ky akt kryhet si nevojë fiziologjike për mashkullin e kështu kryhet pa parapërgatitjen, pa predispozicionin e të dyve dhe përgjegjësinë për këtë akt; kurse femra në rastin më të keq është e kënaqur që shpëtoi nga pesha, kthetrat e forca e mashkullit të saj. Kur akti seksual është i mirëpritur dhe i parapërgatitur nga të dy e kur shpreh bashkimin jo thjesht të trupave, por të shpirtrave atëhere jep një kënaqësi të madhe të të ndjerit një të të dy shpirtrave që dëshirojnë diçka të ëndërruar, atëhere akti le të kënaqur e të lumtur në dashurinë për tjetrin e jetën e përbashkët dhe me fekondimin arrin sintezën me qëllim krijimin. Ja se si një akt në thelb fizik, biologjik, brutal, transformohet nga njeriu në një ndjenjë të fuqishme e fantazi, në një kënaqësi e gëzim...

**Virgjëria e morali i shoqërisë**

Si pjesë anatomike e fiziologjike e aparatit gjinor vlerësohet për funksionin e diskutueshëm moral e shoqëror. Eshtë kështu membrana që mbyll kanalin gjenital (membrana virginitatis) e cila ndryshon sipas racave. Mbizotëron forma gjysëm hënore por edhe ajo formëunaze; por në raste të tjera paraqitet në formën e një kordoni (aligamenti) në drejtim horizontal ose vertikal në mënyrën që kanali vaginal mbetet i ndarë në dy dritare. Ka pastaj forma të çuditëshme të përshkruara edhe nga doktor Luscka të quajtura imene timbriato, forma që të lenë të dyshosh në gjykimin për virgjërinë. Një rast i tillë më kujtohet edhe mua në vitin 1922 kur një çift me dëshirën e tij u paraqit tek ne për këtë vizitë. Çifti në muajin e mjaltit i shqetësuar për raportin e tyre të parë pa gjak, vuri nën akuzë femrën e cila e fyer u mbrojt si mundi duke iu nënshtruar me dëshirën e saj vizitës mjekësore. Në këtë rast membrana ngjante me formën e koronës që hapej, ishte diçka e ngjashme me jakat si të Luigjit XV që përdoreshin në vitet 1700.

Pra siç duket shumë varet nga ajo fletë e hollë mukoze pa asnjë funksion të qartë. Nusja është e ndershme ose e pandershme nga disa pika gjaku që njollosin bardhësinë e çarçafëve në kontaktin e parë. Bile në disa popuj kjo është institucionalizuar; në Sierra Leone po qe se mungon kjo shenjë martesa anullohet. E sipas zakoneve edhe në shumë popuj të tjerë, të nesërmen e ditës së dasmës në mëngjes vjehrra kontrollon çarçafët. Pra paragjykimet për këtë membranë ose ndyshimet e saj nga delikate (imene vagnatela) ose rezistente (imene carnoso, muscolo diaframmatico, ligamentoso etj.) dhe anomalitë, që në raport me organin e mashkullit mund të sjellin shkak jo vetëm prishjen e martesës por edhe ngjarje nga më tragjiket vrasje e vetëvrasje. "Sa jetë rreptësisht të helmuara nga elaticiteti e një veli" thotë Mantegazza. Për këtë do të ishte vërtetë e dëshirueshme ajo që thotë Lombroso: "Zhdukja anatomike e kësaj shenje të virgjërisë e zhvillimi shpirtëror i njeriut, që të dijë të kërkojë një tjetër virgjëri tek gruaja, atë shpirtërore, që është vërtetë sublime".

Eshtë fatkeq ai që i jep rëndësi kësaj shenje fizike e që kujton se Natyra ja ka vënë femrës për të treguar se nuk duhet të jetë veçse vetëm e një mashkulli, i cili do të jetë i pari, sepse "të jesh i pari është thellësisht e ndryshme nga të jesh i dyti". E se është krenar e i lumtur se është i pari që hyn në tempull dhe kënaq menjëherë dy pasione të mëdha, krenarinë e dashurinë, si dhe kujton se është më i garantuar për atë që ka pushtuar i pari e që nuk e ka gëzuar njeri tjetër.

Viktimë në fatkeqësi bien kështu jo vetëm femrat që e kanë humbur këtë membranë nga raportet seksuale me dëshirën e tyre a me forcë por edhe ato që kanë

membranë jo të zakonshme apo ato që e kanë humbur si rezultat i një aksidenti të zakonshëm që në vogëli, plagosje, futje e gishtave në genital etj. Eshtë për fatkeqësitë që sjell që në vite janë bërë shpesh rivirgjëri. Këto janë shfrytëzuar edhe për fitim si nga mjekët e infermierët ashtu edhe nga gratë prostituta nobile. Mantegazza tregon një rast që një parisiene u dha 82 herë si e virgjër për kënaqësinë e atyre që donin ta çvirgjëronin.
Po kështu edhe organi mashkullor ka cipën e tij që është e njejtë të paktën fiziologjikisht, e cila është një frenuese e vërtetë e kënaqësive seksuale deri në pjekurinë e gjendrave gjenitale, atëherë ajo shkatërrohet. Pra në të dy sekset kjo cipë është një mbrojtës i këtyre organeve derisa arrihet pjekuria, derisa këto organe janë të gatshëm për funksionimin e tyre. Virgjëria e gruas është objekt krenarie e admirimi; për virgjërinë e burrit nuk flitet.
Për të gjitha këto që folëm disa popuj si Kina dhe India, si dikur romakët përdorin deflorimin (çvirgjërimin). Ata nuk i japin asnjë rëndësi morale virgjërisë e janë vetë nënat që ja shkatërrojnë atë cipë aq të rëndësishme vajzave të tyre që në vogëli (dhe është për këtë arsye që për membranën nuk shkruhet në traktatet e anatomisë kineze). Nganjëherë më duket shumë i mirë zakoni kinez për popujt perëndimorë. Por... etiketa e higjena seksuale gjenden në dy pole të ndryshëm.

**Endokrinologjia në raport me jetën**

Eksperimentet rreth fekondimit artificial mendohet se kanë filluar në vitin 1332 me një eksperiment me kuajt i përfunduar me sukses. Po ashtu me mjaft sukses përdoret tek njerëzit në raste të të metave të ndryshme tek mashkulli ose femra. Të gjitha realizimet në fushën e fekondimit artificial tek kafshët janë bërë brenda së njejtës specie dhe racë me përjashtime të vogla. Tek njeriu fekondimi artificial ka kaluar nëpër rrugë të vështira, jo klinike por shoqërore. I arritur me sukses fekondimi artificial bëhet në të gjitha rastet me spermën e marrë nga burri i femrës që fekondohet. Sot diçka e diskutueshme ka pushtuar mendjen e studjuesve telegonia që haset jo rrallë si forma e përsëritjes së trashëgimisë ose siç thuhet trashëgimia e inflencuar. Kjo vihet re tek kafshët por rrallë edhe tek njeriu, p.sh, vejusha të rimartuara të cilat lindin fëmijë të ngjashëm me burrin e parë të vdekur. Mes shpjegimesh të ndryshme që jepen veçoj teorinë e Claudio Bernard i cili thekson se kjo vjen nga një fekondim jo i plotë i vezoreve. Në këto vezore në të cilat kanë hyrë spermatozoidet (ashtu si mikrobet hynë në qelizat organike e në vezore në rastet e transmetimit të sëmundjeve nga nëna në embrion) pra nuk janë të fekonduara plotësisht. Ato fitojnë vetëm fuqinë riprodhuese por nuk nis proçesi cariogamisë vetëm pas kontaktesh të tjera seksuale, të

cilat shërbejnë për të stimuluar gjenetikën e vezës që e përmbam spermatozoin brenda nga marrëdhënie edhe të shumë kohëve më parë. Qeliza mashkullore kështu qendron, si mikrobet, në brendësi të vezores duke përbërë ovospermën që e mban gjallë, e cila ndjek dy rrugë ose stimulohet nga një marrëdhënie tjetër ose po të vazhdojë të qëndrojë për një kohë shumë të gjatë bëhet burim sëmundjeje. Por që të verifikohet o njeri o tjetri fenomen duhet një rast i favorshëm që për ovospermën është ngrohtësia. Ky agjent termik i duhet ovospermës për të bërë "nisjen e lëvizjes për zhvillim" thotë Ruffini.
Kurse Turner e Bouchard mendojnë se kjo vjen ngaqë embrioni nëpërmjet qarkullimit utero-plaçentar komunikon me të gjitha qelizat e mëmësisë, kështu edhe me vezoret, duke i dhënë asaj cilësitë fiziologjike e patologjike që përmban spermatozoi prej mashkullit. Në këtë mënyrë thotë Bouchard spjegohet sepse kryesisht është kontakti i parë seksual që është i aftë të shkaktojë influencën telegonike. Mos është kjo diçka e lidhur, ndoshta e pavullnetëshme atavike e ndjenjës mashkullore për ta pasur të virgjër gruan e tij? Shumë gjera u shpjeguan më vonë me eksperimentet e kryera dhe në rastësitë e studjuara ku po përmend rastin e një gruaje të bardhë e cila me burrin e saj të parë zezak kishte lindur fëmijë mulatë, e pas vdekjes së tij e rimartuar me një të bardhë vazhdonte të lindte mulatë. Por edhe studimet eksperimentale të Amantea-s i cili i vuri rëndësi të madhe në këtë proçes edhe mekanizmit të depërtimit të spermartozoideve në mitër, në fluksin e madh apo të vogël të spermës, në sasinë e lëngëzimit të prodhuar nga gjendrat dhe në pozicionin horizontal apo vertikal në të cilin ndodhet femra në momentin e derdhjes (daljes së spermës).



* * *

Gjendrat gjinore mashkullore përveç prodhimit të spermatozoidit prodhojnë dhe një lëndë që përmban elementë qelizorë të quajtur me emrin Leyding (emrin i zbuluesit) që përbëjnë farën ose sekretimin e jashtëm. Kemi të bëjmë me qeliza me funksion të dyfishtë, pra me një aktivitet bipolar ku, nga njera anë jepet sekrecion në kanalet që shkojnë jashtë, nga ana tjetër derdhet në kapilaret e gjakut prodhime të tjera të afta për të reaguar në disa organe e gjendra të tjera. Pra kemi një dopio sekretim, të jashtëm (esocrina ose spermatogenetica) dhe të brendshëm (endrocina ose ormonica).
Tek femra kemi vezoren që përbën zonën kryesore seksuale. Vezoret ashtu si gjendrat mashkulore kanë formën dhe volumin e një mandarine. Këtu gjenden qelizat-vezë që janë të paformuara e në numër të madh por nga ato vetëm një pjesë e vogël arrijnë zhvillimin e plotë, pjekjen. Eshtë llogaritur se një në dyq-

ind arrijnë stadin e pjekjes dhe gjithsej të tilla, pra të pjekura bëhen rreth 400, kurse të tjerat janë të destinuara të riabsorbohen. Pjekja e tyre shoqërohet dhe me rritjen e volumit (1.5 deri 2 mm diametër).

* * *

Eshtë folur, shkruar e studjuar shumë rreth mundësisë për t'u rinuar, e nuk flitet vetëm për t'u rinuar fizikisht por edhe nga ana intelektuale. Dihen ndikimet e mëdha të sekrecioneve të gjendrave seksuale në organizëm e në tru, gjë që është e dukshme kur arrin moshën kur këto gjendra nuk sekretojnë më. Me këtë ide filluan eksperimentet që u publikuan që 1889 nga Broën-Sequard e u pasuan nga të tjerët. Këto ishin të thjeshta dhe konsistonin në injektimin e prodhimeve seksuale. Kjo mënyrë me të gjitha rezultatet e kënaqëshme, dhe mosrezultatet mbeti vetëm në fazën e eksperimentimit, por mendimi për meritë të Berthold çoi në trapjantimet e para të gjendrave seksuale të meshkujve. Këtu për t'u përmendur janë trapjantimet me gjendrat e majmunëve të bëra nga kirurgët Steinach, Lichtenstern e Voronoff. Për operacionet publikoi Steinach në Akademinë e Shkencave Vjenë më 1912. Efektet e operimeve të Asteinach dhe trapjatimet e Voronov arritën me të vërtetë një rinim të pacientëve në të gjithë funksionet - qarkulluese, nervore e cerebrale, me shenja të dukshme nga jashtë si lëkura e flokët, por kryesorja aktiviteti fizik e mendor i ngjashëm me efektet që japin preparatet eksituese (por këto të fundit japin vetëm idenë e të kthyerit në gjallëri). Por ne nuk duam të dyshojmë as të fshehim se tek ndonjë nga të operuarit rinimi zgjati vetëm disa vjet. Eksperimentet me trapjante të vezoreve kanë filluar më 1896 nga Knauer e pas tij Grigorieff, Ribber, Rubinstejn e italiani Foà.

**Ndjesitë e seksi**

"Dashuria nuk është gjë tjetër veç të provosh kënaqësi në të parë, në të prekur, në të ndjerë, nëpërmjet të gjitha ndjesive e sa më afër që të jetë e mundur, me qënien e dashur me të cilën jemi lidhur...",Stendal "Dashuria"
Krafft-Ebing shkruan:" ... Dashuria është ndjenja më e fuqishme në jetën e individit e të shoqërisë njerëzore, është shtytja më energjike e veprimeve njerëzore, që hedh bazat e familjes e zgjimit të ndjenjave altruiste, në fillim për një njeri të një seksi tjetër pastaj për fëmijët e në fund për të gjithë shoqërinë".
Ndjesia e parë që shërben në instiktin seksual është aroma. Ajo ka një ndikim të madh në funksionin seksual e fekondimin e pemëve por edhe tek kafshët. Janë individët meshkuj ato që kanë aparatin e nuhatjes më të fortë. Në jetën seksuale të njeriut aroma nuk është e para, ajo nuk ka veprim fizik si tek kafshët por ka

veprim psikik. Të tillë veprim kanë, përveç aromës trupore edhe parfumet e ndryshëm industrialë që në pjesën më të madhe vijnë nga bota vegjetale e që vetë janë organet gjenitale të kësaj bote (poleni i luleve etj.). Flijes (Vjenë 1901) ishte i pari që dalloi se në mukozën e hundës ka dy pika, zona gjenitale. Dhe provoi si të vërtetë lidhjen që manifestohet në forma të ndryshme siç ndodh me ulje deri në humbje të nuhatjes tek gratë me çrregullime menstruale e ato me probleme patologjike të aparatit seksual. Gjithashtu mendohet se kjo lidhje ndodh ngaqë në tru lobi i nuhatjes është afër lobit frontal qendër e inteligjencës. Antikët bile kishin vënë re një raport propocional midis dimensioneve të hundës dhe organeve seksuale.

Shumë aroma mund të jenë të këndëshme por ka mes tyre që kanë nuancë ose reagojnë si eksitues seksualë, këtu futen aroma e barit, aroma e lëkurës, e flokëve etj. Por kjo gjë shpesh herë është edhe subjektive, parfumi i gruas që duam, sepse e përdor ajo, eksiton mendimin tonë. Mjafton që ky parfum të na vijë edhe nga larg nëpërmjet një letre që të na japë kënaqësi, jo pa një eksitim psiko-seksual, i shoqëruar me parafytyrim, kujtim, ndjenjë. Aromat seksuale, kështu i quan Zëaardemaker aromat që vijnë nga prodhimet e gjendrave seksuale nuk kanë pushuar së ndikuari mbi njeriun, por tek njeriu ngrihen nga sfera fizike në atë psikike për të ekzaltuar epshin nëpërmes kujtesës e fuqive të bashkuara me ndjesitë - e më shumë se këto - trurin e shpirtin.

**Shikimi**

Ashtu si aroma ndikojnë edhe ngjyrat në botën vegjetale dhe atë të kafshëve. Darvini na tregon se si një fazan - si një sulltan i vërtetë në një fazaneri - sapo humbi pendën më të bukur që kishte iku nga femrat dhe u zëvendësua nga një mashkull tjetër. Në botën e shpendëve e të kafshëve kanë shumë rëndësi ngjyrat, si puplat apo lëkura e kafshëve, në bashkimin e sekseve. Kjo duket veçanërisht në bukurinë që marrin ato në stinën e bashkimit.

Njeriu i ka zëvendësuar ato me veshjen artificiale që është një shprehje shoqërore e erotike. Njeriut syri nuk i shërben vetëm si organ ndihmës i seksit por edhe si një mjet i aftë shprehës i dashurisë. Shikimi na jep një panoramë të pjesës së dukshme të personit, pjesa tjetër merret me mend, përmes dritës së syve, shpirtit, bukurive të fshehura, ndjenjave më të ndryra. Kurse buzëqeshja që vetëm njeriu e ka dhe që është pjesë kryesore e mimikës së fytyrës është shprehja e ndjenjës që paraqet, për atë që na shikon, një gjuhë erotike të mbushur me shpresë.

Njeriu që shohim fizikisht për herë të parë e që na godet zemrën nuk është më

i ri për shpirtin. Zgjedhja e pandërgjegjshme nuk është vetëm fizike por edhe shpirtërore. Shpesh kemi të bëjmë me një tërheqje të madhe, e cila për një kohë të gjatë është përpunuar në fantazi, e tani materializohet, ajo që më parë është krijuar, njohur e aq dëshëruar nga shpirti, papritur gjen mishërimin real, e ne na duket se atë person gjithmonë e kemi parë, gjithmonë e kemi njohur. Shpirtdridhur e padurim prej pritjes së gjatë nga ëndrra në realitet; afrohet poli negativ me atë pozitiv. Dhe shkrep shkëndija e ndez.
Një proverb afrikan i Bregut të Guinesë na ve në dukje: "Të dashurosh shpejt një grua, do të thotë që shpejt të mos e dashurosh". Por nuk do të thotë se gjithmonë është kështu, siç nuk është e vërtetë që dhe një dashuri e ngadalëshme është gjithmonë e lumtur. Rrallë dashuria ka fatin të bëhet një lidhje e fuqishme, e nisur thjeshtë nga një tërheqje shpirtërore. Është elementi fizik ai që përgjithësisht vendos tërheqjen e parë, prej këtej arrihet lart në tru e në shpirt. Ndjenja vjen më pas, pastaj elementi seksual... Por për ta vlerësuar errësoje e harroje çdo lidhje materiale dhe mund të arrish në më të vërtetin e më të plotin bashkim të dy qënieve trup e shpirt, që krijojnë një të tërë flakëruese. Tashmë syri nuk shikon të Bukurën që më parë e ka tërhequr, por që është kthyer në të Mirën.
Rruga që ndjek dashuria është nga kënaqësia materiale e syrit, në dëshirën e gëzimit fizik, trupor, nga ndjenjat e mendimet e dashurisë së vërtetë, shpirtërore, në adhurimin e sakrificën altruiste. Për ta mbështetur këtë mendim po ju bie një ngjarje të vërtetë: Një zonjushë shkrimtare, me ndjenja e mendime të punuara, lidh një letërkëmbim të gjatë me një zotëri shumë të edukuar, lexues entuziast i librave të saj. Letërkëmbimi i nisur me temat e letërsisë, u bë gjithnjë e më i shpeshtë, dhe në një pikë, ndryshoi rrugë në sentimental e deri dashurie. Tani të dy e kishin të nevojshme të njiheshin; u bë edhe një shkëmbim fotografish. Admiruesit i pëlqeu shumë fotoja, tashmë ai ishte i pushtuar nga bukuria shpirtërore, intelektuale dhe e pamjes së zonjushës. Ai nuk nguroi t'i propozojë një takim për ta njohur personalisht. Dhe takimi u vendos të bëhet në një fshat ndërmjet dy vendbanimeve. Aty u takuan dhe, shikimi i parë qe një zhgënjim. Nuk ndodhi shkëndija që ndez por një dush i ftohtë që i hyri deri në zemër. Krijesa e ëndërrave të tij u shfaq përpara tij siç ishte, një krijesë e mjerë, e deformuar (nga një sëmundje që në lindje). Shikimi i tregoi realitetin fizik dhe nuk patën më vlerë bisedat intelektuale për të ndezur zemrën e tij. E që prej asaj dite letërkëmbimi u kthye në temën letrare derisa humbi.
Kështu qënia fizike shkatërroi që në takimin e parë atë idil që krijesa shpirtërore kishte bërë të rridhte fuqimisht në shpirtin e ndezur. Ky është fati i pjesës më të madhe të dashurive që kanë një përmbajtje vetëm shpirtërore dhe mbi këtë bazë kujtojnë se gjejnë një taban të shëndoshë në mungesë të plotë të të parit të ob-

jektit që dashurohet. Kurse kur shikimi ka ngrohur ndjesitë dhe pastaj ndërhyn shpirti për të eksperimentuar apo kontrolluar përshtypjen e parë vizive, zhgënjimet janë më të pakta e më pak të rënda, sepse tërheqja fizike, bukuria ose simpatia përbëjnë nismëtaren e dashurisë që duhet të çimentohet, për të merituar këtë emër të lartë vërtetë njerëzor, nga ndjenja dhe arsyeja. Dashuria fizike dhe shpirtërore nuk mund të ndahen, por duhet nisur nga e para për tek e dyta.

**Dëgjimi, takti e shija**

Dëgjimi bashkëpunon me shikimin për të vendosur dashurinë në distancë tek kafshët e shpendët. Zërat janë të ndryshëm, që nga zhurmat e klithjet e deri në këngën melodioze të disa zogjve në periudhën e bashkimit, bile edhe disa kafshë të shurdhër anatomikisht si peshqit, fitojnë në periudhën e bashkimit aftësinë e nxjerrjes së tingujve të veçantë. Tek kafshët kjo quhet gjuha e dashurisë. Jam i bindur se ndokush do të preket në ndjenja që po i atribuoj një gjuhë kafshëve, por është e vërtetë se ato shprehen me një gjuhë të veçantë dhe mimikë për disa ndjenja si frika, dëshira për ushqim dhe dashuri.
Tek njeriu, së bashku me shikimin, dëgjimi është një ndjesi vërtetë e lartë intelektuale që ka rëndësi në marrëdhëniet dashurore. Mund të thuhet se nga shikimi i objektit të simpatisë, pasi eksistojnë dëshirat e ndjesitë, kalohet në perceptimin e zërit, që me timbrin, nuancat, modulacionin vepron si agjent fizik për të lidhur më shumë tërheqjen seksuale drejt dashurisë. Veshi është përçuesi i mendimeve dhe ndjenjave të tjetrit në trurin tonë. Është i rëndësishëm edhe ndryshimi i timbrit zanor në epokën e pjekurisë seksuale ose të dashurisë. Kështu zëri ka një ndikim të thellë në shpirtin njerëzor veçanërisht kur është i moduluar muzikalisht në intonacionet e timbrin e një kënge.

**Kontakti fizik**

Dashuria e kontaktit përbën aktin përfundimtar të çdo dëshire seksuale. Kjo fillon me ndjeshmërinë e pjesëve të eksitueshme të trupit të cilat nëpërmjet nervave fundorë anësorë shkojnë nga lëkura në tru. Eshtë një veprim që fillon në një sipërfaqe të gjerë për të përfunduar pastaj në organet gjinore. Kështu zona të ndjeshme janë që nga fytyra, flokët, gjoksi, këmbët, gjuha etj., sigurisht edhe puthja. Puthja është një veprim ndjesie që shpreh dashuri, por jo gjithmonë erotike; por edhe shprehje ndjenjash miqësie, dashurie prindërore etj. Puthja erotike dallohet menjëherë për ndyshimin psikofizik, shkallën e intimitetit, për presionin mekanik të buzëve mbi lëkurë në pjesë të ndyshme të trupit apo në

buzë, Në formën e puthjeve delikate o të forta, të thithjeve apo kafshimeve të lehta, të ngacmimeve me gjuhë në pjesë të ndryshme të trupit, në gjoks e në organet gjenitale.
Për puthjet është shkruar një literaturë e tërë, pastaj thuhet se puthja ka edhe një notë etnike. Kështu puthja italiane, puthje fiorentine (që konsiston në puthjen duke futur gjuhën në gojë), puthje franceze (ato që jepen në faqe e në anët e buzëve), puthjet në grykë, qafë e shpatulla.
Puthjen shumë popuj të paqytetëruar nuk e njohin e disa nuk e kanë si mjet dashurie. Tek disa popuj të qytetëruar puthja nuk përdoret, kështu p.sh. japonezët nuk i japin rëndësi, kurse kinezët e quajnë si shprehje të bezdisëshme. Frojdi thotë se tek i rrituri çdo organ ka një funksion të dyfishtë, dhe se përbri funksionit fiziologjik është dhe një tjetër erogjen, edhe ky fiziologjik si ndihmës i instiktit të krijimit. Kështu goja përveç që është për të ngrënë, për të folur, është edhe për të puthur... syri shikon dhe jep kënaqësi erotike vizive... e kështu të gjitha ndjesitë japin ndihmesën për të arritur kënaqësinë që është mjet për krijimin. Buda i përcakton ndjesitë si koficiente të funksioneve seksuale.
Për të rinjtë nuk ka asnjë formë që godet më fort se figura e gruas, asnjë zë që i vjedh zemrën më shumë se zëri i gruas, nuk ka aromë që i mrekullon më shumë se ajo e femrës, nuk ka shije që i dridh zemrën sa shija e femrës, nuk ka asnjë kontakt më të këndëshëm se kontakti me femrën.Pra të gjitha ndjenjat pa asnjë përjashtim marrin pjesë në funksionin seksual.



**Seksi dhe shoqëria**

Duhet thënë se jo të gjitha paraqitjet erotike janë të species njerëzore e të rrjedhura nga qytetërimi. Kështu është kënga që e përdorin disa kafshë e shpendë në periudhën e dashurisë, arti i ngjyrave, puplave ose peliçes, apo dhe kërcimit; nga kafshët kaluan në shoqërinë njerëzore duke iu nënshtruar përsosmërisë e fantazisë e duke u kthyer nga mjet erotik eksitimi në art. Kjo duket qartë në karakterin e kërcimeve popullore në mjaft zona në Arabi, Siberi, Libi, Spanjë, Australi, etj. etj. Nga vallet popullore që të kujtojnë raporte erotike e seksuale, si parapërgatitje e raportit seksual tek kafshët e popujt e egër kaluan nëpër shekuj dhe u punuan në kërcimet moderne, nga minueti tek maxurka, polka e deri tek tango, vallëzime që kërcehen të shtërnguar (vetë fjala tango vjen nga latinishtja tangere që do të thotë me prekë).
Kështu për shumë kohë ballot janë përdorur si vend ku vajzat shkonin për t'u njohur me burrat e tyre të ardhshëm. Seksualiteti i vallëzimit shprehet edhe në mënyrën se si është formuar kopja e kërcyesve; një burrë e një grua, që zgjidhen

sipas simpatisë. Vallëzimi mes dy burrave apo dy grave jep përshtypje të keqe, si gjë kundër Natyrës (bëhet homoseksual). Vallëzimi ruan shprehje erotike seksuale si vazhdimësi e prejardhjes. Kurse sot kemi arritur të shohim në skenë balerina me këmbë jashtë... Nuk duhet të çuditemi se njeriu i nënshtrohet disa ligjeve atavike, si seksualiteti i vallzimit që është atavik dhe duhet respektuar. Njeriu e ka shumëfishuar fuqinë eksituese duke e shoqëruar vallzimin me muzikë e me kostume duke e bërë një art estetikisht të bukur.

**Turpi, veshja e moda**

Cila është orgjina e veshjes, e pse u veshën njerëzit primitivë? Gjithçkà na çon të mendojmë se veshja ka ardhur nga nevoja e stërgjyshërve tanë për t'u mbrojtur nga agjentët atmosferikë. Por përse popujt e egër preferuan që të mbulojnë pjesërisht o plotësisht organet gjenitale? Këto vihen re edhe sot në popujt e prapambetur si në Tansmani, ishujt Anakoreti, Nueirët e Afrikës apo në Bongo etj. Diku mbulohen me gjethe e diku me duar. Veshjet e para shërbyen pra jo aq për t'u mbrojtur nga klima sa për të fshehur e mbrojtur organet seksuale. Dhe kjo ligjëroi turpin i cili paraqitet me legjendarin gjethen e fikut. Nga organet seksuale gjethja e fikut u hap dhe mbuloi të gjithë trupin e njeriut ndër shekuj duke u modifikuar e perfeksionuar në material dhe në model. Veshja, thotë dikush, nuk identifikohet me turpin, sepse nganjëherë duket sikur veshja vetë gjeneron turpin. Kështu në ato fise ku u tentua t'i mësojnë për të dalë të veshur papritmas u vu re tek ata ndjenja e turpit për të dalë të veshur. Mantegazza mbështet origjinën e turpit nga veshja, ai na kujton se Livingston veshi dy vajza 10-vjeçare nga Beanda-Pezis, ku rrijnë krejtësisht të zhveshur, dhe shikoi të zhvillohej tek ato menjëherë ndjenja e turpit derisa pas dy javësh ato mbulonin edhe gjoksin kur të tjerët kalonin në dhomën e tyre të gjumit.
Mund të arrihet në përfundim pra se turpi ka prejardhje seksuale dhe ka të bëjë dhe me veshjen që rrjedh prej saj, (për të fshehur atë që nga pikpamja morale është e turpëshme). Turpi zhvillohet me qytetërimin e popujve. Ai nuk eksiston mes popujve të egër siç nuk eksiston tek kafshët. Veshja që mbulon e që fsheh për të bërë të maskuar e të dëshirueshme është emblema e turpit fizik dhe estetik.
Veshja së bashku me bizhuteritë që bëjnë pjesë në të, zgjedhja e ngjyrave, tejpashmërisë, pjesëve të hapura etj., gjithçkà, të gjitha modelet e pëlqyeshme janë ato që ngacmojnë fantazinë erotike. Arti i joshjes ka zbuluar pasqyrën që i shërben kryesisht grave tona gjithkund, në shtëpi, në teatër, në rrugë. Gratë sipas një publikimi të besueshëm harxhojnë përpara pasqyrës një kohë të madhe. Ja

një tabelë, nuk dihet sa e vërtetë, por sidoqoftë tregon diçka për të cilën ne jemi dëshmitarë se sa gratë qëndrojnë përpara pasqyrës në një ditë.
6-10 vjeç 7 minuta
10-15 15
15-20 22
20-25 25
25-30 30
30-35 24
35-40 18
40-50 60
50-60 7
Veshjet e modës, bizhuteritë, vija e përsosur e pantallonave apo nyja artistike e gravatës, krehja e flokëve, tualeti, ishin sukses në dashuri. Gratë (dhe një pjesë e burrave) janë si fluturat; vrapojnë drejt gjithçkaje që shkëlqen e shpesh përfundojnë duke djegur flatrat.
Kështu siç thamë më lart veshja ndërthuret me ndjenjën e turpit e me moralin. Sipas doktor Orsit, origjina e turpit është estetike. Ai sjell shembull faktin se gratë e shëmtuara janë më të turpshme, kurse gratë e bukura në të kundërt. Ndërsa të parat fshehin gjithçkà nga trupi i tyre dhe kjo ndjenjë përhapet në sferën fizike dhe në atë spikike e morale; gratë e bukura kanë dëshirë që të lënë të shihet gjithçkà në planin fizik e psikologjik. Pra edhe teoria e dok. Orsit lidh turpin me kuptimin erotik e seksual. Nganjëherë veshja të jep mundësinë të shohësh pamje më shumë se syri do të shihte lirisht, femra gjysëm e zhveshur është më eksituese e skandaloze se e zhveshur krejt. Kështu veshja shërben për të mbuluar gjysmën e për të fantazuar atë që mbetet, duke ndezur dëshirën për të.
"Kufijtë e turpit, - shkruan Mantegazza, - janë të përcaktuar në mjaft vende nëpërmjet veshjeve që shkojnë nga gjuri poshtë deri tek gjinjtë sipër. Në fakt kemi të bëjmë me vlerësimin e organeve gjinore. E çfarë është turpi fizik, veçse turp psikik, i cili nuk është gjë tjetër veç njohja e organeve të riprodhimit. Kjo është kaq e vërtetë sa që turpi nuk ekziston derisa këtyre organeve t'i njihet vlera. Por duhet thënë se turpi e me të edhe morali seksual, është padrejtësisht gati i gjithë për pjesën femërore të njerëzimit, për popujt e qytetëruar e për ato të paqytetëruar. Kështu në shumë popuj meshkujt rrinë lakuriq e vetëm gratë mbulohen, kurse në mjaft popuj të tjerë femrat mbulohen vetëm fill mbas martesës, kur ato bëhen pronë e meshkujve të cilët janë xhelozë.
Të skuqurit e faqeve, ulja e syve përtokë nga personat e turpshëm e nga vajzat kryesisht, është manifestimi më i qartë i njohjes nga ana e tyre e gjërave sek-

suale, qofshin edhe të nocioneve të paqarta e fillestare. Skuqesh se mendon për objektin që provokon turpin. Këto vihen re më shumë tek gratë, e veçanërisht tek femrat e meshkujt në periudhën e pubertetit, sepse në këtë periudhë ëndërrat punojnë në intimitet. Por gjërat na bëjnë të skuqemi një herë, e kur vazhdojnë çdo gjë kalon, kështu ndodh p.sh. me ushtarët që para komisionit mjekësor të turpshëm zhvishen lakuriq, në fillim duke vendosur duart para organit gjinor, kurse pas pak rrijnë normalisht sikur janë të veshur. E njëjta gjë ndodh në plazhe.Por turpi si veshja, krehja, tualeti, ndjek modën e rrethanat e jetës, zhvillimin e edukatën, që ndërrojnë me stinët e mjedisin (mal apo det) e që në fund janë morali i kohës. Çdo epokë ka modën e saj, turpin e saj, kërcimet e saj... Ato janë shprehje e kohëve, e gjendjes shpirtërore, morale e politike të popujve.Kurse turpi tek burri ka një shprehje etike të veçantë, gati-gati kufizohet me raportet me gratë, të cilat kërkon të mos i fyejë e prekë. Tek ai turpi fizik nuk ka motiv të jetë mbrojtës, kurse turpi estetik ka të bëjë me sjelljet me femrat në shoqëri. Por ai e di mirë se, atëhere kur nuk është larg qëllimi për të cilin i vardiset një femre, është mirë e me rezultat të dish të pëshpërisësh fjalë jo krejtësisht të turpëshme, të cilat mund t'i quajmë galante e që shërbejnë për të stimuluar dëshirën e gruas. Ndërsa ajo duke dëgjuar hiqet e turpëshme, e ofenduar, në fakt i pëlqejnë, kjo do të ishte një gjendje paradëshire, parakënaqësie, e mbushur me një kënaqësi të veçantë.Burri nuk e ka shumë të zhvilluar ndjenjën estetike të të veshurit. Kurse "Gratë, thotë Ëeininger, provojnë interes për lakuriqësinë e grave të tjera, gjë që nuk e kanë meshkujt".



**Nevojat seksuale dhe ndëshkimi seksual**

Akti i riprodhimit si dhe ai i ushqimit, janë instinktive që shpërthejnë nga subkoshienca ku janë të mbledhura kujtimet e eksperiencat e species. Për të nuk nevojitet asnjë mësim sepse çdo qënie e merr me lindjen, aq sa çdo femër e mashkull është në gjendje të ekzekutojë mekanikën e bashkimit seksual. Akti e mekanika e ngrënies vjen nga stimuli i dëshirës për të ngrënë, që rrjedh nga sekretimet e gjendrrave të shumta e qelizave organike që manifestojnë nevojën e ushqimit, që mund të arrijë deri në uri. Stimuli i aktit seksual vjen nga sekretimet e brendëshme e të jashtme të gjendrrave gjinore, e nga nevoja e qelizave të brendëshme të organizmit për t'u sythëzuar e për t'u riprodhuar vazhdimisht. Biologjikisht përfundimi është fekondimi. Vetëm dashuria, që është dashuria sublime e shpirtëzuar, nuk do të meritonte këtë emër po të mos ishte e fekonduar. E poqese fekondimi i dëshërueshëm, rezultati i instinktit seksual do të thotë përsëritje e species, fekondimi i dashurisë njerëzore zgjeron dhe e idealizon

domethënien e fekondimit, e transporton nga fusha fizike, thelbësore, në fushën etike shoqërore, ndjesore e intelektuale; gjë që do të thotë konstitucionalizimi i familjes, dashuri për tjetrin e për veprat e bëra nga gjenialiteti. Ashtu siç transmetohen nga prindi tek fëmija mjaft virtute e vese, siç transmetohen pasoja nga të qënit i lodhur apo i alkolizuar; po ashtu reflektohen tek qëniet e lindura edhe nëse prindërit janë të ndjeshëm për atë që po bëjnë, se sa e duan me gjithë shpirt njeri-tjetrin e atë që po krijojnë. Mjaft shkencëtarë kanë folur e shkruar për këtë. Thuhet pra se fëmijët e krijuar pa dashuri mbajnë gjurmë të jopërsosmërisë psikologjike, janë qullë, jo simpatikë dhe pak të lëvizshëm; në të kundërt fëmijët e prindërve të dashuruar janë më aktivë e të bukur. Edhe populli thotë se fëmijët e dashurisë janë të përsosur. Dhe arsyetohet se prodhimet e rrjedhura nga individë që nuk dashurohen kanë shumë (Chemotropismo negativo).
Të fekondosh është njëlloj si të mbjellësh, t'a bësh pjellore, të zotërosh krejtësisht një grua; kurse për këtë të fundit, të jesh e fekonduar nga burri yt do të thotë një akt nderi e dashurie të madhe, që i beson asaj vazhdimin e jetës së një qënieje që do të jetë për të dy gëzim e dhémbje, sintezë e trupave dhe shpirtrave të tyre. Se bashkimet nomale sjellin një gëzim intim dhe japin ndjesinë e të zotëruarit më të plotë, të një shkrirje mes burrit e gruas e cila pas fekondimit pëson ndryshime të mëdha kimike e psikike. Kështu do të dilja kundër Ëeininger që thotë se nuk ka asnjë ndryshim mes dy akteve (etero e omoseksuale). Ai nuk ka parasysh se gruaja mund të jetë edhe poligame si femër, por është absolutisht monogame si nënë, se vetëm një mashkull, bile vetëm një spermatozo i një mashkulli është i aftë ta fekondojë. Ajo mund të zotërohet nga shumë meshkuj por do ta pushtojë vërtetë ai që e fekondon.Dashuria kërkon të jetë e fekonduar dhe është e plotë kur kryhet nga materia, ndjenja dhe mendimi. Kjo dashuri nuk është sterile si dashuria platonike, por dashuri që krijon, që jep motiv për të jetuar e që na lidh duke qënë të dashuruar.Sa më shumë rritet inteligjenca e qytetërimi, më shumë rritet dëshira dhe fuqia e dashurisë. Truri e aparati seksual përsosen bashkë në shkallën e gjatë nga speciet e kafshëve të pazhvilluara deri tek njeriu. E mund të thuhet se dashuria, erotizmi e seksualiteti shkrihen me sublimitetin e ndjenjave në tru, i cili nuk bën tjetër veç përsos impulset primitive, që çojnë në aktin e fekondimit. Këtë përfundim kanë arritur filozofët e mëdhej Kant e Shopenhauer, - dhe ne e vërtetojmë me përvojën tonë të përditëshme.
Nga ana tjetër krijimi është e vetmja mënyrë që kanë të gjallët për t'i rezistuar vdekjes - dhe njeriu më shumë se të gjitha kafshët e ka tmerr fundin e tij, se e di çfarë është, dhe mbrohet duke kërkuar të mos vdesë kurrë me fekondimin fizik e shpirtëror. Për këtë të gjithë përpiqen të mbijetojnë të paktën shpirtërisht në kujtimet e të ngjashëmve të tyre, duke lënë kujtim për ata një vepër, një punë, një

objekt... Kjo ndjenjë është aq e fuqishme sa ai që nuk ka fëmijë, kërkon dikë të gjakut të tij që të sigurojë mbijetesën në kujtim, mirënjohje e dashuri. Gjithë kjo është frut i instinktit të riprodhimit që realizohet nga fekondimi. Pra instinkti i riprodhimit identifikohet me atë të pavdeksisë.
Zakonisht periudha e jetëgjatësisë së krijesave ka të bëjë me volumin e tyre, kështu është interesante të dihet se krokodili jeton 250 vjet, elefanti 150-200, breshka deri në 200, shqiponja, korbi, papagalli, mjellma rreth 100, luani 80, rinoceronti e deveja 50, kali, gomari e mushka 25-50, derri 10, ujku, ariu 20, qeni, macja 15, pulat shtëpiake 10, minjtë 4 etj. Jetëgjatësinë më të madhe mbi tokë, e ka balena që mendohet se jeton deri 2000 vjet.
Po kështu edhe shtatzania është gati gjithmonë në raport me volumin e trupit; kështu lopa 3, delja dhija dhe ulkonja 5, qeni 2, macja 6 javë etj. etj. Kurse periudha e qumështimit është zakonisht sa periudha e shtatzanisë.

**Sasia e marrëdhënieve seksuale**

Sasia e marrëdhënieve seksuale në kohë tek njeriu janë të ndryshme e varen nga gjendja fiziko-psikologjike, temperatura, mjedisi, grupmosha etj. Nga mjekë, filozofë e psikologë janë dhënë shifra si më poshtë. Për njerëzit që kryejnë punë jo të rënda në moshat 20-35 vjeç mund të kryejnë raporte seksuale një herë çdo ditë, ato që kryejnë punë të rënda fizike 2 herë në javë dhe ata që kryejnë punë të rënda intelektuale një herë në javë. Këto janë shifra mesatare. Pastaj ka raste të veçanta siç është ai i cituar nga Mantegazza për një italian që në moshën 45 vjeçare ishte në gjendje të kryente marrëdhënie me të shoqen 5 herë në tre orë. Kurse Murri shkruan për dikë që zakonisht bënte 2-3 herë çdo ditë, apo një tjetër që bënte deri 10 herë në 24 orë. Për dashurinë nuk ka masë, kur dashuria frymëzon zbulohen tek ne rezerva organike e shpirtërore të paparafytyrueshme.
Nga ana tjetër duhet të kuptohet që organet seksuale si çdo aparat tjetër organik kanë nevojë të jenë në funksion; mosfunksionimi do të thotë atrofizim, tharje. Janë vërejtur raste të pafuqisë seksuale të ardhura nga ndëshkimi (shoqëror apo familjar) për diçka të bërë e quajtur e dënueshme. Që në fillimin e jetës seksuale akti seksual duhet të jetë normal dhe i rregullt. Nuk gjendet në pozicion të mirë as ai që nuk ka kryer marrdhënie rregullisht dhe as ai që ka abuzuar. Pra çdo njeri duhet të jetë administrator i mirë i energjisë seksuale.Ndërhyrja e jetës seksuale të rregullt dhe dashurisë është shumë e madhe, ajo i jep jetës suaj një shtytje të mbarë, me të nuk jeni kurrë vetëm. Edhe poqese gruaja juaj e dashur nuk është më, ajo dritë që më parë e kishit afër, që ju ngrohte, do të ndriçojë fort nga larg e do të shënojë një gjysëmbukuri e përsosmëri. Eshtë gruaja e

bukur dhe e mirë që fillimisht është shoqe, stimuluese e qetësuese, e gatëshme, në jetë, për të vlerësuar çdo lodhje tuajën me një ledhatim dashurie të dalë nga shpirti, që do të jetë frymëzuesja e vërtetë e çdo veprimi drejt së vërtetës, drejt së drejtës, drejt së bukurës. Do të jetë gjithmonë shoqja juaj, drejtuesja juaj, pasuria juaj shpirtërore e pashkatërrueshme, edhe kur ta ndjeni veten të vetmuar e të mjeruar. E po qe se dashuria juaj ka dhënë frutet e saj, ju do ta ndjeni edhe më të fortë dëshirën dhe detyrën për të jetuar, për të vepruar ashtu si kur ajo ishte me ju, e në krijesat tuaja do të rishihni atë, dhe do ta dashuroni më shumë aq sa dhembja juaj do të arrijë në shpirtin tuaj të shumfishohet në dashuri.
Gati gjithmonë është femra që na tërheq e na bën për vehte, pastaj gruaja na pushton. Në jetën e secilit prej nesh është një grua. Mbi karakterin dhe fatin e çdo burri rri një grua si ëngjëll frymëzues i aksioneve të mira, ndjenjave të mëdha. Gruaja, flas për atë që paraqet e idealizon dashurinë - është në mendimin e jetën e të mëdhenjve dhe e të vegjëlve. Dante, Rafaolo, Napoleon, Bajron e kështu pa fund... Kur influenca e saj është e mirë dhe e përdorur mirë, është fatlum e i lumtur ai që është objekt i saj.
Mospërdorimi i seksit për Campanella-n, edhe sipas ligjeve të saksonëve përshkruhet deri në 20 vjeç, sepse rinia merr formë të plotë e të shëndetëshme në këtë moshë, sidomos pas 25 vjetëve zhvillimi organik është i plotë e akti seksual është i dobishëm e mospërdorimi i dëmshëm. Dëmi është padyshim pas një moshe që duhet përcaktuar rast për rasti individualisht, se varet nga shumë gjëra si klima, mjedisi, klasa shoqërore, ushqimi, grupmosha etj. Të tilla janë vënë re tek murgjërit apo tek ushtarët në Luftën Botërore. Kështu seminaret, burgjet, kolegjet e manastiret janë shembuj të dëmeve që mund të sjellë dëshkimi. Individi i nënshtruar ndëshkimit me forcë, si në rastet e mësipërm, mund të duket i shëndoshë ndërsa nuk është i tillë, i fortë ndërsa është i dobët. Në këto raste reagimet e njerëzve janë të ndryshme në vartësi nga shumë elementë si mosha, karakteri, temparamenti, temperatura, mjedisi, edukata etj. Efektet e ndëshkimit ulen në masë të madhe nga masturbimi.
Tek gruaja efektet e ndëshkimit janë të ndryshme për arsye fizike e shoqërore. Ajo ka nevoja më të vogla e më të kufizuara edhe nga ana atavike e trashëgimtare. Është për këtë që dëmet mbi gratë janë më të vogla sidomos sa ajo është e virgjër. Marrëdhënia seksuale tek ajo nuk është një nevojë e domosdoshme siç është për të mëmësia. Kështu gruaja e ndëshkuar, vuan më tepër se për mungesën e aktit seksual, për mungesën e mëmësisë gjë që e shkatërron.
Nga ndëshkimi seksual vjen apatia e shpirtit, ajo trupore dhe e trurit, që siç thotë Murri, është një gjendje psikike me çrregullime organike të sistemit nervor, të trurit e të palcës së kurrizit.

## Mashkulli e femra, jo krejtësisht të veçantë

Duke pasur parasysh se në çdo mashkull ekzistojnë elementë femërorë, e në çdo femër elementë mashkullorë - të cilët janë të shprehur edhe anatomikisht - e që biseksualiteti është i pranishëm në çdo organizëm, qoftë në seksin fizik, qoftë në seksin psikik, nuk është e çuditëshme të flitet për histerizëm. Në psiko-analizë shprehen disa forma të histerizmit me origjinë seksuale, (kjo nuk është patogjeneza e gjithë formave të histerizmit), të cilat mund të kenë origjinë nga gjendrat gjenitale mashkullore ose femërore, ku janë të pranishëm elementë eteroseksualë. Mbizotërimi gjenetik i histerizmit i përket vezoreve sepse tek gratë është më i ndrydhur funksioni seksual deri rreth 20 vjeç, dhe sepse shumë prej tyre mbeten të pakënaqura ose të kënaqura në mënyrë artificiale (onanizëm), kështu pa u kurorëzuar, se akti seksual për gruan është amësia, ndryshe nga mashkulli. Kështu mungesa e konceptimit të fëmijës mund të sjellë tek ajo histerizëm. Kurse shtatzania tek gruaja stimulon disa gjendra me sekretim të brenshëm gjë që nuk e lejon histerinë. Është për këtë që fshataret nuk janë histerike sa qytetaret, se ato martohen e lindin shpejt kurse qytetaret kalojnë një periudhë marrëdhëniesh seksuale pa lindur. Në veçanti kemi prostitutat që janë histerike si gratë e ndëshkuara seksualisht për shkaqe funksionale endokrinologjike. Është qytetërimi me emocionet e tij të mbindikueshme që jep histerizmin me estetikën e moralin, që shtërngon në ndëshkimin seksual që bën të vonohet martesa. Tek qytetarët veprojnë nxitës të ndryshëm estetikë e intelektualë dhe vepron vetëcensura, edukimi, morali, paragjykimi etj., i cili bën që dëshirat seksuale të nxitura të shtypen. Kurse në fshat të gjitha këto mungojnë edhe nxitja.

Por dëmi nuk është gjithmonë i rëndësishëm veç kur godet funksionet nobile të organizmit e shfaqjet e tij: mendimin e ndjenjën.

Ndëshkimi seksual mund të sjellë edhe raste të homoseksualizmit, të dashurive kafshore (seks midis njeriut e kafshëve), apo seks midis kafshëve të specieve të ndryshme. Ndëshkimi prodhon të gjithë degjenerimet. Mbrojtësi më i mirë nga ndëshkimi seksual është dashuria.

Ndëshkimi seksual deri në kohën e martesës në mjaft raste sjell probleme në jetën e çiftit. Sepse të dy kanë ardhur të papërgatitur për një jetë seksuale, gjë që ka sjellë probleme deri për muaj me radhë e deri pakënaqësi seksuale. Që nusja e re, të jetë e panjohur me seksin, ta ketë këtë mrekulli tashmë të rrallë padituri, është e bukur, por që edhe dhëndërri të jetë në atë gjendje kjo është e pafalëshme.

Ndëshkimi seksual i lë shkas përdhunimit dhe inçestit (marrëdhëniet motër-vël-

la), herë edhe formave të tjera të ashtuquajtura kompleksi i Edipit dhe Elektrës (marrëdhëniet baba- bijë dhe nënë- bir), por edhe urisë seksuale që shpërthen pastaj në marrëdhënie pafund që shkaktojnë dëmtime të ndryshme. Ajo (uria seksuale) shkakton edhe provokimet e sekrecioneve të spermës edhe thjeshtë nga mendimi apo parafytyrimi i një femre, apo edhe në gjumë nga një ëndërr. Ky ndëshkim në rastin më të mirë sjell masturbimin fizik e më keq masturbimin psikik e cerebral me çrregullime në mendime e ndjenja.
Më të dëmtuarit nga ndëshkimi seksual janë meshkujt që më parë kanë pasë kryer akte seksuale, sepse ato i mundon rikujtimi i kënaqësive të kaluara që krijon nxitje erotike që ngrenë peshë trupin dhe shpirtin i cili nuk gjen qetësi duke sjellë shqetësime fizike, psikike e intelektuale. Krejt më ndryshe është t'i jesh nënshtruar ndëshkimit seksual pa pasë kryer kurrë akte seksuale, se në këto raste kemi vetëm shqetësime nga nxitje fizike e periferike dhe ndjenjë, parafytyrim të krijuar në fantazi nga depozitimi i kujtimeve atavike, por pa eksperiencë private.
Është mirë që në jetën seksuale të futesh pas një zhvillimi përfundimtar të organeve seksuale pra pas 21 vjetëve; por një njohje shkallë-shkallë rreth kësaj teme duhet filluar që nga 14-15 vjeç e ndoshta që në 11.
Poqese ndëshkimi seksual absolutizohet derisa të bëhet rregull i jetës e etikës, njerëzimi do të zhdukej. Dhe gruaja dhe burri, mashkulli e femra do të zëvendësoheshin nga qenie të degjeneruara, të një seksi - të tretë - i destinuar të jetojë agoninë e zhdukjen e qenies njerëzore në një natë polare të shpirtit, pa dritë e pa përkëdheljen e ngrohtë të dashurisë.
Frojdi thotë: "Epshi tregon forcën me të cilën instinkti seksual shfaqet, në të njejtën mënyrë që uria tregon forcën me të cilën shfaqet instinkti i ushqimit".

**Vendosmëria seksuale e biseksualizmi**

Kur fetusi është i seksit mashkull, sjell shqetësime e vuajtje më të mëdha për shkak të antagonizmit të seksit me nënën. Tek nëna ka tendenca të frenimit të zhvillimit të seksit mashkull që ka gjëndra eteroge, të ndryshme, me të sajat e që hasin në kundërshtim mbrojtës nga organizmi i nënës. Mever ka treguar se në numrin e të lindurve të vdekur, vihet re një raport 150 meshkuj kundrejt 100 femrave. Antagonizmi biologjik i përcaktuar nga hormonet fetusale përpunuar nga gjendrat seksuale, të fëmijës mashkull kanë veprim kundërshtues me organizmin e nënës; kurse nëna, për njëtrajtshmëri seksuale mban më mirë një shtatzani me embrion të seksit femër. Po kështu ndodh edhe në rastet e binjakëve. Kuriozitet paraqesin studimet e bëra nga Revelli në Francë e Austri, që shtatza-

nitë dopio, të përbëra nga një femër e një mashkull janë me një qëndrueshmëri jetësore më të madhe nga dy kategoritë e tjera, (dy meshkuj ose dy femra).

Shumë problem sjell tek njerëzit mendimi se çfarë do të lindë mashkull apo femër dhe çfarë ata duan. Hipokrati e Aristoteli menduan se meshkujt lindin nga gjendrat gjinore të djathta kurse femrat nga ato të majta. Këto hipoteza u përhapën më pas nga Demokriti e shumë e shumë të tjerë. Më vonë u përhapën teori të tjera sipas të cilave kishte rëndësi pozicioni në të cilin ndodhej femra kur kryhej derdhja e spermës, disa rreth fuqisë së hënës në periudha të ndryshme, teori të tjera e lidhën këtë me moshën, ushqimin etj. Pastaj Berthon nxorri një ligj të vërtetë kozmik për raportin me një të katërtën e periudhës hënore. Doktori francez Duprat (1922) e ndjen veten në gjendje të parashikojë se çfarë do të lindë duke ditur datën e fekondimit e disa të dhëna si ditëlindja e gruas etj. Tury (1863) jep nëpërmjet statistikash teorinë se një vezë e re riprodhon një femër, një vezë e vjetër një mashkull, një spermatozo i ri jep një mashkull, kurse një i vjetër një femër.

Nga teoria e Tury më pas Dusing formuloi ligjin e vetërregullimit të sekseve nga vendosja e ekuilibrit demografik në mes meshkujve e femrave. Kështu ky propocion meshkuj-femra është i qëndrueshëm nga një ligj i pandryshueshëm për të cilin në specien njerëzore meshkuj e femra janë si 106 me 100. Këto vlera të ndryshuara prej çdo lloj arsyeje (luftra, ku vriten më shumë meshkuj etj.) normalizohen pra rivendosen automatikisht duke çuar në ekuilibër, pra në raportin e mësipërm. Pastaj dolën 4 ligjet e trashigimisë së Darvinit, sipas të cilit prindi më i ri e më i fortë transmeton tek fëmija numrin më të madh të karaktereve edhe seksin.

Në Qelizat seksuale, si në të gjitha qelizat, në Nukël ndodhen kromozonet. Tek këto janë vendosur karakteret trashëgimtare, genet. Kur qelizat piqen humbin gjysmën e kromozoneve dhe kur dy qelizat, femërore e mashkullore bashkohen në një të vetme (ovosperma), numri i kromozoneve kthehet në numrin e mëparshëm. Kështu veza dhe spermatozoi përmbajnë sejcili 24 kromozone. Në pjekuri i mbesin nga 12 kromozone dhe kur dy qelizat bashkohen bëhen serish 24 kromozone. Gjithë trashëgimia transmetohet nga kromozonet që janë aq sa të babait dhe të nënës. Në këtë stad seksi është neutro. Disa biologë japin këtë origjinë seksit: ata thonë, se ka një numër jo të barabartë kromozonesh, ose më saktë një numër të barabartë plus një më shumë të mashkullit ose femrës që u mbiquajt kromozoma seksuale. Kështu poqese qeliza mashkullore ka këtë kromozonë më tepër, fëmija është mashkull dhe poqese asnjë nga qelizat nuk e ka kromozomën fëmija është femër. Champy në veprën e tij "Seksualite et hormons", flet mbi seksualitetin ose ermafreoditizmin në ato raste të individëve

të rinj të cilët deri në një moshë nuk fitojnë karakteristikat e seksit. Unë për këtë kam shkruar një monografi.
Mund të shohim një përplasje të vërtetë të pavarësisë së seksit psikologjik me seksin gjenital. Kjo pavarësi është më e shpeshtë nga ç'e kujtojmë. Në fakt si tek kafshët dhe tek njeriu mund të ketë karakteristika gjenitale të një seksi dhe tendenca të një seksi tjetër. Kujtohet për këtë Mikelanxhelo, me tendenca siç duket homoseksuale. Mendohet bile se forca e skulpturave të tij është për shkak të prirjeve të tij femërore, gjë që e bëri të krijojë objekte të dëshirave të tij erotike: meshkuj muskulozë. Kurse Rafaelo, ishte etero-seksual bile iperseksual në tendencat e tij për femrat, është për këtë që ka pikturuar gra të ëmbla e të bukura.
Në fakt biseksualiteti është i fuqishëm në çdo individ jo vetëm në periudhën embrionale e fetusale. Kjo që nga trashëgimia e kryqëzuar që provohet me ngjashmërinë e zakonshme që vajzat kanë me babain dhe djemtë me nënën (babai e nëna transmetojnë karakteristikat nga një gjeneratë në tjetrën individëve të seksit tjetër).
Luhatja nga një seks në tjetrin nganjëherë është aq e afërt sa që mund të jetë si vezët e rotiferit që nën 18 gradë janë femra, kurse mbi këtë temperaturë dalin meshkuj, çështje dimensionesh siç është me lampredet më saktë mizinet që janë femra poqe se janë deri në 30 centimetra, mbi këtë gjatësi bëhen meshkuj, tek Girini që kur ushqehen me substanca azotate japin 95 % femra, ose edhe çështje moshe si anilocret, crotace që jetojnë parazitë të peshqve, të cilët të rinj janë meshkuj kur plaken bëhen femra.
Këto fenomene vihen re edhe tek njeriu, si disa femra që kur plaken fitojnë karakteristika mashkullore të ngjashme me disa dele që kur plaken i dalin brirët.
Darvini shkruan për këtë "Edhe pse sot sekset janë krejtësisht të përcaktruar si për mashkullin edhe për femrën janë veshur (shtuar) funksione krejt të veçanta, në secilën femër të gjitha karakteret dytësore mashkullore ekzistojnë në gjendje të përgjumur e në çdo mashkull të gjithë karakteret dytësorë femërore janë gati për t'u shfaqur në kondita të veçanta..."

**Martesa dhe ngjarjet e saj**

Tek njeriu primitiv, nevojat seksuale duhet të jenë kënaqur siç ka qenë e mundur, në mënyrë të parregullt, deri kur u krijua mirë tipi njerëzor; u krijuan grupet ose kopetë e vogla me veti më të larta cerebrale të cilat gradualisht duke u rritur në numër filluan luftrat ku fituan e nënshtruan. Njeriu primitiv sipas Rusoit tek "Kontrata shoqërore", i shtyrë nga nevojat seuksuale kërkoi aventurat duke u bashkuar seksualisht me kë të mundte edhe me kafshët, deri një ditë (e qe kjo

nisja e vërtetë e shoqërisë njerëzore) kur deshi për vehte një femër të ngjashme me të, me të cilën u fut në shpellë. Kjo femër që atëherë i qëndroi në krah e i lindi fëmijë, i shumëzoi forcat për gjueti e për t'u mbrojtur. Kështu burri punoi për të ndërkohë që ajo qëndronte në shpellë shtatzanë e me fëmijë. Kështu kemi burrin shumë në lëvizje, në gjueti për të siguruar ushqim; dhe gruan pa aktivitet që i drejtohej botës bimore për të marrë ushqim, e më vonë edhe kapjes së kafshëve dhe shtëpijëzimit të tyre duke i dhënë ushqim e duke marrë prej tyre vezë, qumësht, mish dhe lëkurë. Kështu ngadalë gruaja u bë zot i shtëpisë ku burri kthehej vetëm për t'u shlodhur e për të plotësuar nevojat seksuale. Prej këtej erdhi logjikshëm, ideja e matriarkatit, që i takon gruas për motive biologjike, të cilat dëshmojnë se ajo është organizuesja fizike e shpirtërore e fëmijëve, pra edhe e familjes. Indianët thonë: "Nëna vlen më shumë se njëmijë baballarë..." Kështu gruaja-nënë ishte qendra e familjes, rreth saj grupoheshin fëmijët të cilët nuk dinin kush ishte i jati, dhe as ajo si poliandre nuk dinte se cili burrë ishte babai i krijesave të saj. Kështu prindësia e parë e njerëzimit ishte mëmësia. Por në një kohë për shumë arsye, si simpatia, dhe për ta pasur vetëm të vetën, burri ja shkëput gruan të tjerëve me forcë (nis xhelozia si nisje e monogamisë). Edhe femra bëhet xheloze. Kështu u institucionalizua bashkimi monogamik që u shpreh me impulsin e parë ndërtimin e shtëpive. Një proverb indian thotë : "Burri është një gjysëmnjeri, gruaja gjithashtu gjysëm, vetëm babai e nëna me fëmijën e tyre përbëjnë një njeri të plotë". Kështu arrimë në martesën monogamike e në familjen e njeriut në zhvillim. Gruaja bëhet gjithnjë e më shumë e lidhur me shtëpinë, nga e cila burri largohet gjithnjë e më pak ose kthehet më shpesh. Edhe instikti seksual kthehet në tendencë seksuale e më pas në dashuri. Gjithmonë e më shumë burri punon duke zhvilluar trupin, muskulaturën dhe trurin, kurse truri i femrës nuk u zhvillua në atë nivel. Prandaj tek ajo mendimin e pushton ndjenja që zmadhohet prej dashurisë e kujdesit për fëmijët, burrin e shtëpinë. Gradualisht me zhvillimin e njeriut erdhi një moment në të cilin ai e ndjeu të nevojshme të bëjë të njohur para shoqërisë, tashmë me rregulla e ligje, bashkimin me gruan e tij.Por kushtet ekonomike krijuan tek gruaja e qyteteve konditat e inferioritetit të zgjedhjes seksuale. Asaj nuk i është dhënë gjithmonë mundësia për të zgjedhur, por ajo duhet të zgjidhet, të merret ose të lihet si një send. Dhe ajo poqese do të fitojë konsensusin e njerëzve të saj e të quhet vajzë e mirë duhet të heqë dorë nga çdo ideal dhe t'i nënshtrohet fatit. De Traz e përshkuan gruan e qytetëruar që shkon në martesë si "një e komanduar", po kështu që më 1174 kontesha Champagne shkruante: "Në martesë mungon dashuria e vërtetë sepse mungon elementi thelbësor liria". Martesa (bashkimi shoqëror i sekseve) është një kontratë, shpesh një biznes për një nga të dy ose

për të dy. Ajo nuk merrte parasysh prirjet seksuale reciproke e për këtë paraqet një dhunim të Natyrës.Në shumicën e rasteve martesat bëhen në mes të një vajze të re dhe një burri të moshuar që ka 15 deri 20 vjet më shumë se ajo, - dhe këtu fillojnë problemet. Është e vërtetë që gruaja për shkak të lindjeve edhe të jetës së vështirë bie shpejt nga gjendja e saj fizike e seksuale dhe shumë më tepër kur vjen menopauza, kurse burri vazhdon të ruajë energjinë e tij edhe në moshë të avancuar. Megjithatë unë mendoj se diferenca më e pranueshme do të ishte 3-5 vjet dhe se ajo nuk duhet të jetë kurrë më e madhe se 15 vjet dhe jo më e vogël se 3 ose 4 vjet (duke llogaritur se mashkulli arrin pjekurinë anatomo-fiziologjike në 25 vjeç e femra në 21 vjeç.) Martesat me diferenca të mëdha përveç që sjellin probleme në planin fiziologjik seksual duke lenë të paplotësuar dëshirat seksuale të gruas, duke shkaktuar shpesh prishjen e qetësisë dhe të besnikërisë bashkëshortore, rreziku tjetër është në planin psikologjik që në fillim me zhgënjimin e ëndrrave të vajzërisë, me raportin që krijohet ngaqë vajza e sheh të shoqin si baba e gjysh e jo si shokun e të dashurin e saj të të njejtës moshë që gjithmonë ëndërronte, e në fund kemi të bëjmë me dy botë, me dëshira e mendime të ndryshme për shkak të ndryshimeve të moshës. Kështu gruas së re i pëlqen të shkojë në kinema, burrit në moshë të rrijë në shtëpi; asaj të shkojë në një vizitë për të biseduar diçka, burrit për të lexuar gazetën, asaj për të shkuar në det e për t'u larë, atij të rrijë në shtëpi (sepse ai i ka kaluar ato qejfe në moshën e tij e tashmë vetë mosha i dikton një jetë tjetër të qetë, të ndryshme me atë që dëshiron e shoqja shumë më e re ).



* * *

Ne pretendojmë virgjërinë tek vajza dhe besnikërinë tek gruaja, por padrejtësia fillon kur morali i shoqërisë dënon tepër rëndë gruan, pa u kujtuar që në të njejtën fushë - i lejon burrit, bile e rrethon me një aureolë lavdie për çdo femër të re që fut në dorë. Për çudi këto meshkuj shihen me simpati edhe nga gratë. Burrat janë poligamë, por dashuria e virtuti i gruas mund t'i bëjë monogamë. Mantegazza shkruan: "Natyra e ka bërë burrin poligam, është misioni sublim i gruas ta bëjë monogam".

Problem tjetër është beqaria e femrave dhe meshkujve, që është edhe një nga arsyet e prostitucionit. Leckj në librin e tij "Historia e moralit europian" shkruan: "Prostituta është tipi i vesit e është mbrojtëse e virtutit: ajo është priftëresha e përherëshme e njerëzimit, sakrifikuar për mëkatet e popullit". Sipas shumë statistikave të ndryshme beqarët jetojnë më pak se të martuarit. Dhe se martesa është më e domosdoshme për meshkujt.

Mëmësia ndriçon jetën e çdo femre. Alfredo Oriani vëren: "Amësia është një in-

stinkt atësia është ndjenjë: femra është nënë para se të jetë grua, mashkulli nuk bëhet baba veç pasi ka qenë një kohë të gjatë burrë". Gruaja është nënë që kur fillon të luajë me kukulla, e tillë shfaqet në çdo manifestim të ndjenjave të saj, e kështu edhe kur rritet është jo vetëm kundrejt fëmijëve të saj e të të tjerëve, por edhe me të dashurin, burrin, njeriun të cilin do dhe përkëdhel me lajka amësore. Ajo është gjithmonë pak nënë me të gjithë; me vëllezërit e motrat; bile edhe me kafshët e të vegjëlit e tyre. Gruaja thellon amësinë në çdo veprim, edhe kur për fatin e keq nuk i është dhënë mundësia e gëzimit të madh të lindjes së fëmijëve, ajo ka sensin e amësisë shpirtërore e shoqërore. Ndjenja e amësisë është e zhvilluar edhe tek beqaret në moshë apo tek murgeshat. Amësia është një shfaqe e seksualizmit që tek njeriu merr formën e psikoseksualizmit që në rastin tonë përbën lindjen, rritjen, zhvillimin e edukimin e njerëzimit. Ky është misioni më i lartë shoqëror e biologjik. Zemra e nënës është e shprehur magjishëm poetikisht nga Fernando Russo: ... kur djali plangprishës i ngul thikën së ëmës në zemër e ndërkohë që do t'ia nxjerrë zemrën nga vendi, gjakos dorën... Nëna mes gjakut e zemrës që i rreh për herë të fundit, ndërsa metali i mprehtë gërmon në gjoksin e saj, i thotë të birit gjakatar me ankthin e përhershëm të nënës: A u vrave bir?!

"A u vrave bir" në këto fjalë të dhëna nga shkrimtari i madh është sinteza, këtu përmblidhet gjithë jeta, filozofia e psikologjia e Nënës, familjes dhe njerëzimit.

Në kuptimin e amësisë hyn edhe qumështimi, pra ushqimi i fëmijës, kështu edhe organi që e kryen që është gjiri me thithëzat. Gjiri ka një funksion të madh seksual, stimulues, erotik, por me qumështimin merr karakter mëmësor. Qumështimi nuk është vetëm detyrë por edhe nevojë për gruan. Të mos i japësh fëmijës për të pirë (siç ndodh ndonjë herë për të mos prishur bukurinë e linjën, do të thotë të rebelohesh ndaj një ligji biologjik, është antibiologjike, prandaj dhe e dëmëshme, kur kjo nuk ndodh organike, pra kur gjëndrat japin rregullisht prodhimin e tyre. A ka gjë më të bukur se nëna kur i jep gji fëmijës. Ky simbol i fuqishëm u gjet tek ulkonja romake që ushqen me gji dy fëmijët, duke paraqitur shprehjen më të bukur të amësisë.Icard tregon se si një grua që donte të ngelte shtatëzanë vetëm për të provuar kënaqësinë e të dhënit qumësht fëmijës.

Lombroso na bie një tabelë të kohëzgjatjes së qumështimit në popuj të ndryshëm: 10 muaj normal, 2 vjet në Rusi e Persi, 2-4 vjet në Kinë e Mongoli, 7 tek Eskimezët, 14-15 në Malejzi. Zakonisht qumështimi tek kafshët dhe njeriu zgjat sa shtatzania, aq sa zgjat koha nga një lindje deri në fillimin e menstruacioneve. Pra është një kohë e llogaritur nga Natyra për të mbrojtur fëmijën, e që gruaja nuk mund të mbesë shtatzanë.

Ndërkohë është për t'u theksuar superioriteti i padiskutueshëm i qumështit të gjirit para çdo ushqimi tjetër për përmbajtjen e tij e harmonizmin, pra për rëndësinë që ka se është nga i njejti organizëm që ka krijuar vetë fëmijën. Ai është një ushqim fizik dhe shpirtëror. Vetë qumështimi lidh edhe më shumë raportet fëmijë-nënë.

**Xhelozia**

"...Dashuria është e fortë si vdekja, xhelozia është rezistente si ferri, krahët e saj janë krahë zjarri, flakëmadhe." (Bibla)
Dashuria e xhelozia vështirë se ndahen. Por kush është xheloz (të gjithë ata që duan, janë xhelozë) kërkon jo vetëm të jetë i kënaqur fizikisht por që objekti i dashurisë t'i përkasë vetëm atij e jo të tjerëve. Në specien njerëzore xhelozia është në proporcion me dashurinë, sipas shkallës së qytetërimit ndryshon edhe forma, shfaqja e fuqia e kësaj ndjenje bijë të erotizmit. Xheloxia lind me dashurinë. Mund të thuhet se e mbështet, në ndonjë rast e mbro;, lufton poliandrinë e poligaminë duke forcuar institutin e familjes. Nuk jam dakort me Tissot apo Rusonë që ja mohojnë këtë ndjenjë njerëzve të egër e kafshëve. Darvini dhe Kanestrini na e kanë shpjeguar mjaft gjerë se kjo ndjenjë është e pranishme në një pjesë të madhe të kafshëve. Edhe ne jemi dëshmitarë të kësaj ndjenje tek pëllumbat, papagajtë etj., që i mbajmë në shtëpitë tona, të cilët jo vetëm janë xhelozë por edhe hakmerren kundër tradhëtisë, siç është rasti i lejlekëve ku mashkulli i ndihmuar nga të gjithë lejlekët e mbysin femrën që ka tradhëtuar. Po kështu edhe shqiponja.
Xhelozia ka gjithmonë një bazë seksuale. Ajo ndjehet edhe mes homoseksualëve, kafshëve e njeriut, e kafshëve të specieve të ndryshme mes tyre. Kështu janë xhelozë majmunet kur gratë i afrohen meshkujve të tyre, po kështu qentë që janë shumë të lidhur me padronen e nuk lejojnë njeri as t'i afrohet apo më keq ta prekë, dhe duket qartë se pse. Kjo ndjenjë, siç shihet nuk është vetëm njerëzore, por universale dhe jo vetëm me përmbajtje seksuale por edhe të formave të tjera pasionale si; dashuria prindër-fëmijë dhe e kundërta (në të cilën nuk mungon një refleks i largët erotik), por edhe mes shokësh, miqsh etj. Shfaqja fillestare por e dhunëshme e xhelozisë njerëzore pas atyre të të egërve, e gjejmë në disa popuj e individë të cilët i mbyllin gratë për të mos i parë të tjerët. Kështu janë të dënuara gratë turke, që tregon për efektet që sjell xhelozia e këtij populli. Po kështu në Libi e Arabi (pothuajse në të gjitha vendet muslimane) në një pjesë të të cilave jetohet ende në poligami (haremet). Në mendjet e këtyre popujve (muslimanë) xhelozia rrjedh nga një botkuptim fetar e hierarkik i klasës e jo nga dashuria,

kjo shihet në mënyrën si martohen me (ose më mirë marrin) gratë e shumta, të ligjëshme e të paligjëshme. Për burrin, këtu nuk ka xhelozi për gratë e varrosura në harem, por tabu që nuk preket se ofendon zotërinë, se kështu thotë ligji, që të mos i preket objekti i kënaqësisë e jo se atij i bëhet vonë për to. Për gruan nuk di se mund të ketë pozicion më fyes. Më mirë sipas meje prostitucioni.

* * *

Xhelozia ka sfond seksual e ndryshon tek prindërit në raport me fëmijët; shqetësimi e vuajtja që provon babai kur sheh vajzën së cilës i sillen rrotull, apo në krahët e një burri që e pushton, kurse nëna nuk vuan, përkundrazi dëshiron. Nëna mbërthehet nga një xhelozi e çuditëshme kur djali i saj do nusen. Atëhere gati gjithmonë ajo merr formën e vjehrrës, kaq e vërtetë është kjo saqë shfaqet gati gjithmonë kundër gruas së djalit, e jo kundër burrit të vajzës. Dhe vjehrra në këto raste është e tmerrëshme me shpërthimin e inatit e zemërimit të shurdhër, që vetëm xhelozia mund të japë. Kurse babai që vuan për vajzën provon një ndjenjë kënaqësie kur shikon djemtë me fat në dashuri ose kur janë të martuar i do edhe nuset, i sigurtë për fekondimin, pra vazhdimësinë. Përveç sjelljes së vjehrrës që meriton të studiohet në këndvështrimin seksual të xhelozisë janë edhe njerka e njerku.

Figura e njerkës është e përbërë nga një thurje e xhelozisë dhe mëmësisë (xhelozisë seksuale e xhelozisë amësore ose mungesës së amësisë). Ajo qëndron mes dy impulseve. Nuk kuptohet njerku, i cili si mashkull duhet të ishte xheloz për fëmijët e gruas së tij, por nuk është. Për këtë figura e njerkës është gati gjithmonë asgjë më shumë se shprehje, e kthyer mbrapsht e amësisë, se ajo urren fëmijët e burrit të saj me gruan e parë, dhe se ajo shpesh sterile për shkak të moshës së madhe të martesës, ndjen të mbushur shtëpinë me njerëz të huaj për të. Djali dhe njerka janë paraqitur në një kuadër të gjallë nga Hygo në "Petit Paul".

Njerku nuk është kurrë i keq me fëmijët e gruas ish vejushe. Arsyeja është në fuqinë e vogël të ndjenjës së atësisë. Kurse amësia është prepotente dhe qorre. Njerka ka marrë famë të keqe për urrejtjen kundër çdo gjëje e gjithkujt që cënon krijesat e saj. Kjo në kontradiktë me fëmijët e burrit që janë aq të dëshiruar për dashurinë e nënës që i mungon e që nuk duan ta zëvendësojnë me ndonjë tjetër që për sytë e tyre është e huaj, më keq, e asaj të huaje që i ka zenë vendin nënës së tyre në shtëpi dhe në zemrën e të jatit duke ja shkëputur edhe atë. I jati nga ana e tij tregohet më i dashur me fëmijët e lindur me gruan e re (ndoshta se janë më të vegjël).

Siç duket psikologjia e këtyre marrëdhënieve është shumë e komplikuar, por

në sfondin e saj është dashuria amësore që është seksuale në nisjen e saj si dhe xhelozia. Kjo është dashuria, kjo është urrejtja; këtej nëna sublime deri në sakrifikim të vehtes, andej njerka e keqe e egoiste.Por si në njerin rast ashtu edhe në tjetrin, shkaku është gjithnjë seksual.

**Udhëtimi i martesës dhe dhoma e çiftit, emigracioni dhe folezimi**

Udhëtimi është në instinktin e zogjve dhe peshqve për të kërkuar mjedisin e klimën e përshtatëshme për raportin seksual. Muaji i mjaltit me ikjen e tij e ka prejardhjen tek turpi. Kështu të martuarit pasi kanë kërcyer gjithë kohën nisen për udhëtim të gjatë nga një qytet në tjetrin ku gjithë ditën lëvizin duke parë e gjithë natën në një manifestim të shfrenuar seksual. Udhëtimet e martesës të bëra kështu sigurisht ndikojnë negativisht në qenien që krijohet. Në vend që të shkohet në vende të qeta ku natyra e bukur, ajri i pastër e pushimi të japin një qetësi olimpike e ndihmojnë nisjen e një jete të re të shëndoshë.
Pas emigracionit vjen folezimi për kafshët dhe shtëpia e dhoma e gjumit për gruan e burrin që formojnë familjen. Të ndjerit pronarë i afron me çdo objekt të asaj dhome, çdo qoshe në të cilën dashuria, dhembja e gëzimi kryqëzohen në intimitetin pa njeri, në dridhërimën e turpit lakuriq të shpirtrave e trupave, larg nga njerëzit e nga bota. Balzaku thotë në "Physiologie du mariage" se hasim mënyra të ndryshme për të organizuar lidhjen bashkëshortore në dhomën e gjumit.
1) me dy shtretër paralelë
2) në dy dhoma të ndara
3) në krevat dopio.
Organizimi me dy dhoma të ndara që ka pasë qenë përdorur më parë ka disa të meta të mëdha si psh., gruaja gjendet psikologjikisht në kushte të këqija. Turpi është gjithmonë në anën e saj dhe e ndalon që të kërkojë marrëdhënie kur dëshiron, kurse burri kur do shkon tek gruaja ose e merr në dhomën e tij, pa qenë ajo e përgatitur për të marrë pjesë në kënaqësinë seksuale.
Diçka më mirë është dhoma me dy shtretër paralelë por që sërish për mendimin tim është një hap për të shkuar drejt dhomës me krevat dopio që është organizimi më i mirë. Aty ndjehen më mirë të dy të martuarit, lidhen më shumë në aspektin fizik e shpirtëror, duke u shkrirë në çdo moment, duke qendruar e ndjerë gjithmonë pranë njeri-tjetrit. Të bashkbanosh do të thotë të njihesh gjithnjë e më mirë, të kuptohesh, të shkrihesh në një trup e një shpirt. Kjo shkrirje arrin derisa këto dy qenie t'i ngjasojnë njeri-tjetrit edhe fizikisht edhe shpirtërisht. Kjo ngjashmëri rrjedh, sipas meje, nga bashkimi i dy imazheve që shkrihen nga harmonia bashkëshortore, prej intimitetit e bashkjetesës, fitojnë të njejtën

mënyrë në të menduar (aq sa shpesh mendojnë në të njejtën kohë të njejtën gjë që gabimisht quhet telepati), krijohet një mimikë e njejtë, e fitojnë të njejtën mënyrë në të shprehur.

Krevati i vetëm, nuk është thjesht mjet ku kryhet akti seksual, por i shërben bashkimit e shkrirjes së plotë, lidhjes e mirbesimit të plotë, pajtimit e bashkimit të vërtetë në bashkjetesë. Ai i shërben marrëdhënieve seksuale sa edhe bashkëjetesës psikologjike, se ata e kanë njeri-tjetrin afër, sa edhe gjatë natës konsumojnë momente të një seksi të këndëshëm në kushtet e një gjysëm errësire në të cilën gruaja mundet lirisht e zhveshur nga çdo turp të jepet me lakuriqsinë e trupit e të shpirtit. Kështu dashuria e vërtetë bashkëshortore zhvishet gradualisht nga veli i turpit duke iu shfaqur lakuriq njeriut që e pushton trupin e tjetrit milimetër për milimetër (duke pushtuar kështu edhe shpirtin) duke u mësuar me prekjen e ledhatimin e dorës e syrit që rrëshqet dashurimisht edhe kur mosha ka bërë të zbehet bukuria fizike, pa mundur të shkatërrojë kurrë thesarin e pashterrshëm të dashurisë së vërtetë shpirtërore.

Nëna na pushton në vitet e para të jetës në të gjithë lakuriqësinë e trupit tonë që e ledhaton dhe e puth; por turpi do të fshehë shpejt nga sytë e saj format e adhuruara dhe jeta do të na shkëpusë gradualisht prej saj. E pastaj do të jemi vetëm derisa në rrugën tonë të shfaqet një grua, nusja që për ne sakrifikon turpin që është pjesë e shpirtit të saj dhe edukatës, dhe që lë babain dhe nënën për t'u bashkuar me ne. E ne para saj zhvishemi, si një herë para Nënës, vendin e së cilës ajo zë, e është ajo shoqja jonë e vërtetë mbajtësja e çdo sekreti. Më pas një ndjenjë e re do të na shtohet atësia, që në atë krevat ndjen lumturinë tek sheh si ushqehet krijesa e jonë në atë gjoks me gjinjtë e zhveshur që dikur na eksitonin e që tani na bëjnë të mallëngjehemi. Ky është çifti i lumtur që heton, shqetësohet e qesh me fëmijën e tij që vuan, gëzon e luan, me këmbkat, doçkat, duke bërë edhe provat e para të kantos.

Dashurohet vetëm një herë, e vetëm një është gruaja që adhurojmë. Poligamia njerëzore është vetëm trupore, materiale; shpirtërisht asnjë kafshë nuk është monogame si njeriu. Mund të pushtohen shumë femra pra gjatë një kohe ose në të njejtën kohë; por një vetëm është ajo që adhurohet dhe nga e cila adhurohemi (me të cilën kemi afërsi fizike e shpirtërore).

Mundet që si i ve të krijosh një jetë tjetër bashkëshortore (poqese gruaja jote e parë ishte dashuria e vërtetë e madhe, gjë që nuk i takon të hasë çdo njeriu), por nuk do të gjesh kurrë një bashkim të dytë me elementët shpirtërorë si më parë. Martesa e re gati gjithmonë dëmton imazhin e personit të adhuruar si një tradhëti. Edhe më keq kur martohet një i ve me një vejushë, vuajtja dhe mospërputhja është e dyanëshme, elemente të mbetur në kujtesën tonë nga martesa e

parë përsëriten deri në aktin seksual krejt të ndryshëm (me preferenca të ndryshme) për të dy.

Dashuria është antidoti më i mirë për dhembjen, kur burimi juaj i pafund duket i fikur, e shoqja juaj ka humbur, kemi gjithmonë atë që ajo ka lënë tek ne shpirtin, kujtimin, idenë, frymëzimin, që na mbajnë edhe shumë pas vdekjes, ndjenja është për ne një lehtësim i madh. Dashuria e vërtetë që nuk mund tashmë të gjejë kënaqësinë lehtësohet nga puna që është antidoti vërtetë më i denjë.

**Vejushëria**

Vdekja e njërit prej bashkëshortëve çon në vejushëri. I veji bie në një gjendje shpirtërore të keqe, që përjetohet në mënyra të ndryshme nga mashkulli e femra, por edhe në mënyrë individualisht të ndryshme. Por të gjithë ata që jetën bashkëshortore e kanë jetuar si një bashkim, dashuri komplekse e shkrirje të shpirtrave e trupave, periudhën si të vejë e kalojnë të mbushur me dëshira e keqardhje, kujtime seksuale e kujtime që mallëngjejnë e rrisin ankthin e ngashërimin, që e bëjnë gjendjen shumë të rëndë sidomos poqese të vejët janë të vetëm e veçanërisht në ditët e para. Kurse dhoma e gjumit aq e dashur dhe e ngrohtë bëhet tashmë dhoma më e ftohtë e shurdhër dhe e zbrazët; disa kjo i trondit aq shumë saqë nuk mund të hyjnë më aty e mbas shumë kohësh ndërrojnë pamjen e mobiljet. Disa dëshirojnë të afrohen me individë të seksit tjetër të vejë, pra të së njëjtës gjendje shpirtërore e të flasin për njeriun e humbur.

Në historinë e njerëzimit në disa popuj gruan e dënojnë të shoqërojë burrin në varr, jo si simbol i përjetësisë së bashkëqenies, por për të treguar se gruaja është një gjë, send, që duhet ta shoqërojë burrin e vdekur, e për këtë jeta e saj duhet të zgjasë aq sa ajo e të zotit të saj. Kurse për burrin nuk është kështu.

Interesante janë edhe rastet në botën e kafshëve, si e veja e mjelmës që mbas humbjes së shokut të saj qendron gjithë jetën e vejë apo lejlejkut që pasi humb shokun shikohet të kthehet gjithmonë vetëm për shumë vjet.

Këto raste të admirueshme të lidhjeve bashkëshortore arrijnë kulmin në atë që ndodh me mjelmat që pas vrasjes apo ngordhjes së shokut apo shoqes së tyre qendrojnë pa u ushqyer përpara trupit derisa bien përfundimisht. Raste të tilla janë të shpeshta edhe tek papagajtë të cilët me të drejtë janë quajtur të pandashëm. Bonnet tregon për një kopje papagajsh: "femra e vjetër nuk mund të lëvizte ndërsa mashkulli i saj e ushqente me sqep dhe, kur ajo vdiq, ai qau". "Duke bërë të ndihej - shkruan Kanestrini - dhembjen e tij me klithma derisa përfundoi edhe ai". Kështu janë të pafund studimet e natyralistëve Franklin, Franzolini, Kanestrini e tjerë për sjelljet e kafshëve dhe shpendëve e kryesisht

me papagajtë, pëllumbat, dallëndyshet, gardalinat, gargujt etj.
Vejusha tek njeriu është më pak e goditur, se amësia mbizotëron mbi ndjenjën seksuale. Ajo e di se rreth saj mblidhen lidhjet ndjesore të familjes, se rreth saj mblidhen fëmijët. Për këtë e veja me fëmijët, kur nuk e shtyjnë kushtet ekonomike rri e vejë, besnike e kujtimit të burrit. E ngushëllojnë shpirtërisht fëmijët; por kur nuk ka fëmijë, nevoja e amësisë e çon të kërkojë një martesë të dytë. Por për motive shoqërore një grua jo gjithmonë mund të qëndrojë pa u mbështetur moralisht e shpesh edhe financiarisht nga një burrë, i cili nga ana e tij po të ishte i vé mund të jetonte e punonte vetëm, i mbyllur në dhembjen e tij.
Gruaja e vé është objekt në çdo epokë e aluzioneve për besnikërinë e saj; një proverb thotë: "Dhembja e së vejës është si dhembja e bërrylit" që do të tregojë një dhembje të fortë por që kalon shpejt. Por sidoqë të jetë e për këdo burra a gra të mbeturit i vé është pak a shumë e vështirë, kjo sipas lidhjes, dashurisë dhe kohës që kanë kaluar bashkë. Vejushëria shtërngon në ndarje materiale, por kur shkrirja e bashkëshortëve është e plotë, vdekja e njerit shënon edhe vdekjen e tjetrit, nëqoftëse jo fizikisht, psikologjikisht. Në këto raste nuk ka humbje tjetër që mund të barazohet me të. I veji është i vdekur për jetën, të paktën për gëzimin. Dhembja e ka mbërthyer e do ta pushtojë me më të ziun pesimizëm. Jo vetëvrasja siç do donte Shopenhaueri, por lëvizja dhe puna shërbejnë si antidodë, siç ka thënë Leopardi. Mua më duket se të qënit e një dopio uni që duket tek ata që kanë humbur objektin e dashurisë së tyre të plotë, ndjejnë se uni shpirtëror është goditur o shkatërruar e se është kthyer në një tek fizik, material, që vazhdon të jetojë ose më mirë vegjetojë e mbizotërojë të paktën me forcën e nevojave të jetës vegjetative. Këtë e ndjejnë mirë ata të vé që dashuruan fuqimisht shokun e tyre të humbur. Tek ata mund të ndjehet dëshira seksuale, por çfarë ndryshim bashkimi, në çfarë shpirti, truri e zemre bashkëpunonin si një, në shkrirjen e plotë të të dy qënieve. Të bërit seks krejtësisht material, në raste të tilla, mund të ngjasojë me të ngrënit e atij që ulet në tavolinë i shtyrë nga një nevojë për t'u ushyer (nga uria), por me mendje e shpirt të trazuar diku tjetër, kalimthi dhe e trishtë e pa shije që kalon deri në neveri. Kështu mbetet i neveritur një i vé pas një akti seksual vetëm fizik, se shpirti e dëshira është drejt të humburit. Ose nevoja kthehet periodikisht me impulsivitetin material të shtytjes hormonike, por mbetet inerte dhe e pashpirt. Dhembja dhe respekti i të vejëve karshi kujtimit e dashurisë për shokun e humbur i çon në ndërprerjen e marrëdhënieve seksuale. Kështu sipas një statistike të dok. Jaeger (Zyrih), të vejët zenë vendin e fundit në të bërit seks, me 1.7 %, kjo ndoshta edhe për shkak të moshës së pjesës më të madhe të tyre, por pa mohuar edhe faktorin psikologjik që mbizotëron atë fizik. Mbajnë vendin e parë me 13 % të ndarët, se në fakt

asnjë ndjenjë nuk i lidh me shokun e humbur me dëshirën e tyre.
Respekti karshi vejushërisë është ekuivalent me besnikërinë shpirtërore. E thyen këtë ai që kalon në një martesë të dytë. Shpirti popullor, i ndjeshëm, dënon martesën e re për të vejët, nga vendi në vend në forma të ndryshme. Shembuj të tillë të mos aprovimit kemi edhe tek kafshët të studjuara nga Büchner e Kanestrini.

**Steriliteti - vizita paramartesore - inçesti**

Qëllimi biologjik i bashkimit seksual është krijimi, Martesa, nuk është veçse njohja qytetare e bashkimit seksual që çon tek fundi biologjik, i cili është bashkë; nevojë fizike, frymëzim psikik e moral i të martuarve. Është për këtë që Ëestermarck ka thënë se "nuk janë fëmijët rezultat i martesës; por martesa është rezultat i fëmijëve". Kujtojmë proverbin indian: "Burri është gjysëm njeri, gruaja gjithashtu gjysëm, vetëm babai e nëna me fëmijët e tyre formojnë njeriun e plotë". Kur bashkimi mes dy krijesave mbetet i pafekonduar vuajnë organizmi fizik dhe shpirti.
Kur fekondohet organizmi i Nënës mbyllet në një punë të vazhdueshme të fshehtë në të cilën gjen qetësinë e trupit e të shpirtit çdo femër, e veçanërisht gruaja, që bekuar faktit, rri me ëndërra e dridhje mallëngjimi në pritje, e mbushur me krenari. Është të ndjerit e mistershëm të misionit të plotë të jetës, që i jep këtë dridhje sublime çdo nëne e të babait i jep ndjesinë e vërtetë të forcës. Në fakt është i paaftë ai - mashkull o femër, burrë o grua - që nuk mund të krijojnë. Nuk ka dyshim që kjo është e dhembshme.
Steriliteti është rezultat i papërsosmërisë ose i sëmundjeve, veçanërisht atyre që prekin organet gjinore. Por me po të njëjtin rezultat janë edhe mendimet neomaltusiane që kanë pushtuar mjaft burra e gra të cilët edhe për arsye të tjera të ndryshme nuk duan të kenë fëmijë. Këta edhe ato familje që bëjnë nga një fëmijë, kanë shkaktuar uljen e popullsisë në mjaft vende. Për këtë edhe Ruzvelti, shprehu mendimin e tij kundër këtyre teorive duke kujtuar detyrën e çdo gruaje dhe burri kundrejt familjes, duke mallkuar ata "që për të shmangur përgjegjësinë e për të gëzuar luksin e komoditetin, mungojnë në ndërmarrjen më të madhe të çdo qytetari, që është vazhdimësia e racës" (Roosevelt 1918 "Minerva"). Përveç këtyre dy shterpësive kemi edhe ato që i quajmë sterilitet profesional, e që ka të bëjë me mendimin e atyre grave që jetojnë me shitjen e trupit të tyre, për të cilat shtatzania është një pengesë për ushtrimin e prostitucionit. Të dy këto llojet e fundit të sterilitetit janë produkt i shoqërisë njerzore të zhvilluar.
Steriliteti në popujt e egër e të fortë dënohej, kurse pasja e shumë fëmijëve quhej si lumturia më e madhe. Kështu në Greqi e Romë. Në Spartë burrin që

nuk fekondonte e ndërronin. Në Romë shohim Ortension që i jep borxh gruan Brutit për të patur fëmijë, - dhe siç më është treguar nga një person i denjë për t'u besuar, kemi një rast të tillë sot, kur një gjë e tillë ndodhi me aprovimin e të tre personave që morën pjesë (burrit, gruas dhe fekonduesit). Raste të tilla na referohen edhe nga Murri, si rasti i një burri impotent që i lutej gruas të zgjidhte një të dashur që ta fekondonte. Kështu kemi edhe rastin biblik; Abrahami dëgjoi lutjen e Sarës që të kishte fëmijë me shërbyesen e gruas së tij (Bibla 16-2). Ose Rakele e tronditur nga steriliteti i saj i thërret Jakovit: "Më jep fëmijë, ndryshe unë jam e vdekur" Dhe Rakele merr fëmijën që burri i saj bëri me shërbyesen e saj (bibla 30-1) etj.

Steriliteti në zakonet e mjaft popujve çon në ndarje, kjo është edhe në psikologjinë e mjaft individëve. Napoleoni u nda nga Xhuzepina sepse ajo nuk i dha një trashëgimtar dhe u martua me Maria Luiza e Austrisë. Të njëjtin veprim bëri edhe Maraxhai i Persisë. Aty ku ekziston ndarja, steriliteti justifikon këtë veprim ligjor, ku nuk ekziston, çiftet rrinë të bashkuar duke u munduar që të kenë fëmijë si qëllim i fuqishëm. Në shoqërinë e sotme këto sjellin efekte të ndryshme psikologjike sipas formimit individual.

Në shoqërinë njerzore ka individë të njërit apo tjetrit seks që janë sterilë, pak prodhimtarë ose prodhimtarë. Ndryshimet e prodhimtarisë janë të mëdha e varen nga arsye të ndryshme, pa përjashtuar edhe ato klimaterike; eskimezët psh., kanë trashëgimtarë pak, kurse popujt më afër ekuatorit janë më prodhimtarë. Por ka edhe ndryshime familjare, etnike, si dhe sigurisht individuale. Në përgjithësi brunët, tipat mesdhetarë janë më prodhimtarë se biondët, tipat veriorë. Kryqëzimet mes tipave e etnive e kanë bërë më të vështirë fenomenin.

Shtimi i popullsisë në botë shqetësoi ekonomistët që për herë të parë i ekspozoi më 1798 anglezi Robert Malthus në librin "Essay on Population" duke këshilluar kufizimin e lindjeve, e thirrur për alarm njerëzimit duke paralajmëruar se; në rast se vazhdonte kështu e priste uria. Ai jep edhe mënyrat për ta shmangur rritjen e popullsisë me anë të shtyrjes sa më tepër të martesës, përdorimin e dënimit saksual nga një shtatzani në tjetrën, për të ulur lindjet e shumta etj. Teoria e tij nuk ishte e re po ti referohemi Platonit, Aristotelit e më pas edhe Kampanelës. Ekonomisti anglez e zmadhon rrezikun e rritjes progresive të popullsisë e nevojat e saj për ushqim, duke mos llogaritur se njeriu nuk ka vënë në shfrytëzim rezervat tokësore e ujore dhe se rritja e popullsisë me të vërtetë që rrit edhe nevojat, por rritet edhe shfrytëzimi nga ana e njeriut e rezervave që ka, rritet edhe gjenia e tij, kjo çon në punë më të mëdha, jo vetëm materiale, por edhe cerebrale që do të thotë zhvillim edhe i ekonomisë, kursim e ruajtje automatike e ekuilibrit natyror të lindjeve e vdekjeve.

Ideja e ruajtjes prej fekondimit ka nisur shumë përpara, kështu edhe në kohët më të vona që nga tributë e indigjenëve të Australisë e deri tek njerëzit e qytetëruar kanë përdorur metodat fiziko-kimike për këtë qëllim. Siç u përdorën prodhimet e gomës që vendosen në organin femëror ose mashkullor. Ndër mjetet mekanike hyn edhe ndryshimi i mekanizmit të raportit, pra nxjerrja e organit mashkullor përpara orgazmës. Kjo është mënyrë e sigurtë, por kërkon një kujdes e vullnet për momentin e orgazmës që jo çdokush e ka. Pastaj ky akt i humb karakteristikat normale, duke u kthyer në një akt kundër natyrës i ngjashëm me masturbimin, kjo si për mashkullin ashtu edhe për femrën që në momentet më të ndjeshëm e ndërpresin proçesin... Kështu gruaja nuk arrin të ketë orgazmë e mbetet dëshirëdridhur në momentin që mashkulli tërhiqet për të derdhur spermën jashtë.
Të fundit janë mjetet kirurgjikale për gruan, ose rezatimin me reze X të vezoreve duke i bërë të pafekondueshme. Në mënyrë të njëjtë arrihet sterilizimi i burrit pa humbur forcën. Por duhet pasur parasysh se këto shoqërohen me dëmtime të individit, fizikisht e psikologjikisht.
Në fund kur perservativët nuk arrijnë apo gabojnë, sipas neomaltusianëve, provokohet aborti.
Studimet e fundit të bëra nga Carnei konsistojnë edhe në sterilizimin e përkohshëm deri në disa javë.



* * *

Të lindurit e familjeve të qytetëruara vijnë gjithnjë duke u zvogluar. Kjo vihet re më tepër në klasat e pasura dhe vjen prej pikëpamjes konservatore për të mos pjestuar pasuritë e mëdha, ose në klasën e mesme për të mos rënduar bilancin familjar. Klasa punëtore e më tepër ajo fshatare mbesin larg parimeve neomaltusiane. Origjina e kësaj sjelljeje është ekonomia, kurse tek punëtorët e fshatarët në të kundërt të kesh shumë fëmijë do të thotë, më shumë krahë pune, më shumë pasuri.
Por duhet pasur parasysh se është akt ç'njerëzor ta shtërngosh gruan në lindje të vazhdueshme, siç është ç'njerëzore e antishoqërore ta sterilizosh. Mund të flitet të frenosh numrin e fëmijëve në raport me kapacitetin ekonomik të familjes pa sjellë pasoja në funksionimin seksual aq të nevojshëm sidomos për mashkullin. Duke llogaritur vdekshmërinë foshnjore, çdo familje duhet të ketë të paktën katër fëmijë në distancë prej të paktën 3 vjetësh njeri nga tjetri.

* * *

Në çdo epokë - e në çdo mjedis - njeriu ka seleksionuar njeriun, vetëm se çdo epokë ka formuar, në mjedise të ndryshme, shije e tendenca, në zgjedhje sipas nevojave të momentit. Kështu preferenca kaloi nga njeriu i cirkut tek njeriu i armës e në fund tek njeriu i mendjes dhe gjeti në shtresa të ndryshme të shoqërisë përfaqësuesit e tipit që shënonte zhvillimi i njeriut për epokën e klasën shoqërore. Ka gra të cilat i tërheq tek burri vetëm forca fizike, e të tjera që pushtohen nga forca intelektuale e karakteri. Ka burra që tek gratë kërkojnë bukurinë e format e trupit, e të tjerë që kërkojnë veti të vështira për t'u gjetur e cilësi të shpirtit e mendjes.

Sekreti i madh për të krijuar mirë qeniet e reja është që të dashurosh vërtet bashkëshortin, pra të vësh si udhëheqëse dashurinë në zgjedhje. Por zgjedhja në fakt nuk është gjithmonë e lirë, sidomos për gruan, por ndonjëherë edhe për burrin. "Duke realizuar bashkime që, - siç thotë Darvini,- kanë parasysh më tepër se cilësitë fizike, ato morale e intelektuale e jo pasurinë e gradën". Më shumë në të kaluarën por edhe sot shumë cilësi të karakterit, moralit e edukatës, krijohen nga klasa shoqërore, keq ose mirë. Por krijohen edhe brenda familjeve të mëdha e të njohura që bashkoheshin në mes kushërinjsh për të mos humbur pasurinë.

Pra për martesën, bashkimin e dy individëve kanë rëndësi dy gjëra kryesore: nga njera anë vetitë fizike, morale, karakteri, intelekti; nga ana tjetër shëndeti që është më i rëndësishmi. Këto janë ato që ky çift do të transmetojë në brezin e ardhshëm.

Unë mendoj se për të riprodhuar mirë racën njerzore mund të veprohet në tre mënyra; përmes hetimit të gjendjes shëndetësore të individëve që do të martohen, me vizitën mjekësore paramartesore, me mbrojtjen e shtatzanisë e ruajtjen e fëmijës, formimin e karakterit, moralit, edukatës e bazave të edukimit seksual.

Vikareli në një studim shumë të njohur, ka vënë në dukje rënien fizike në lindjen e fëmijëve të klasës punëtore, të cilët janë prekur nga tuberkulozi. Kjo nga mjedisi i jetës, puna në kushte të vështira e ushqimi i keq. Vizita paramartesore duhet të ndalojë bashkimin e individëve të sëmurë sidomos nga sifilizi e tuberkulozi, por edhe sëmundje të tjera infektive, si dhe të helmeve, në radhë të parë alkoolizmit. Nuk është vendi këtu për të treguar dëmet e mëdha sasiorë e cilësorë që vijnë prej tyre.

Vizita paramartesore ka filluar të bëhet që disa vite më parë në disa shtete amerikane. Tek ne në Itali filloi më vonë në 1914, kurse në 1919 u kërkua vetëm vizita e burrave, sepse në 98 % të rasteve gratë ishin viktima të sifilizit e blenarrogjisë të importuara nga burrat.

Sifilografi francez Fournier shkruan: "Në klientelën e qytetit 20 % e grave me

sifiliz janë të martuara; nga këto 70 % janë infektuar nga burrat që e kanë pasur këtë sëmundje para martesës e 30 % nga ata burra që e kanë marrë sëmundjen pas martese. Në tremujorin e parë të martesës infektohen më shumë nuset". Ai regjistroi 117 raste të infektimeve nga 130 nuse burrat e të cilave rezultuan me sifiliz.
Pra për të parandaluar infektimin e bashkëshortes dhe për të lindur fëmijë të shëndoshë është e domosdoshme vizita mjekësore paramartesore, që, siç shkrova më sipër, në disa shtete amerikane si Miçigan, Dakota, etj., është vënë me ligj, (kur kandidatët gjenden të sëmurë, i nënshtrohen kurave dhe martesa shtyhet). Në Danimarkë nuk është e mundur martesa për epileptikët e ata me sëmundje seksuale. Në Turqi sapo ka filluar, por bazohet në fjalën e nderit të burrit e jo në vizitë.

* * *

Martesa në mes të individëve të një gjaku, të ndaluar me ligjet e qytetërimit, ka qenë e ndaluar me ligjet e Kishës që në kohën e Moisiut, edhe mes kushërinjsh deri në gradën e 3-4 (Kanoni 1076 e artikulli 96 i të drejtës kanonike). Po kështu gjindet edhe në Kuran (kapitulli IV, v27) "Eshtë e ndaluar martesa me nënat tuaja, vajzat tuaja, motrat tuaja, hallat e tezet, mbesat e nipat..."
Kështu njerëzimi mësoi mes ligjeve të fesë që përveç se të mos prekë ndjenjat e familjes, edhe se bashkime të tilla japin pasoja tek pasardhësit, sepse sa më i afërm i gjakut të jenë aq më tepër bashkimi i afrohet inçestit (që është shkalla e njëtrajtshmërisë së gjakut me prindërit).
Bashkimi i Evës me Adamin, i Kainit me njerën nga dy motrat, ishin nevojë e vazhdimësisë së racës. Kështu inçestet nuk janë pak në Bibël: "E madhja i thotë së voglës: Babai ynë është i vjetër e nuk do të ketë asgjë në tokë që do të hyjë tek ne, sipas zakonit të të gjitha tokave..., eja t'i japim të pijë verë babait tonë e luajmë me të, e kështu nga babai ynë mbajmë në jetë disa pasardhës" (Genesi 19-32). Kjo është origjina e inçestit që përsëritet edhe sot tek fundërrinat e shoqërisë, nëpër shtëpia ku në një dhomë flenë të përzierë prindër e fëmijë, vajza e djem, të ekspozuar eksitimeve e shfaqjeve të përditshme për shkak të varfërisë.
Edhe në Olimpin pagan inçesti është i pranishëm. Zeusi martohet me Erën, motrën e tij.
Filozofë të ndryshëm si Aristoteli, Kampanela, Platoni etj. e kanë trajtuar inçestin në forma të ndryshme; disa duke i quajtur të ndaluara vetëm format e marrëdhënieve prindër-fëmijë, disa të tjerë edhe ato midis vëllait e motrës.

**Por përse duhet dënuar inçesti? Përse e sa dëmton?**

Mendoni sikur të bashkoheshin vazhdimisht ndërmjet tyre prindër e fëmijë dhe vëllezër e motra. Do të vijë shpejt një moment kur të lindurit do të ishin identikë përveç organeve seksuale, dhe akti seksual mes tyre do t'i ngjante një vetëfekondimi, të cilat edhe në natyrë tek bimët psh., janë të dëmshme se pastaj degjeneron në deformim deri në papjellori. Duhet një farë e re, gjak i ri për individualitetin e species që degjeneron. I njejti fenomen me pasojë monstruozitetin e sterilitetin, vihet re tek inçestet e përsëritura tek kafshët e njeriu. Ky fenomen ka ndodhur tek familjet e patricëve që shuheshin nga sterileteti se martesat e tyre bëheshin mes kushërinjsh ose mes njerëzish të afërt në gjak. Tek këto familje thellohen sëmundjet familjare e në mjaft raste ato mendore. Hyrja e gjakut të huaj është mrekulluese në këto raste. Ata që rrisin kafshë e dinë mirë këtë. Edhe mbretëresha e bletëve nuk fekondohet kurrë nga një mashkull i kosheres së saj, që mund të jetë i vëllai, por zgjedh një mashkull të fortë nga koshere tjetër, i cili të mund t'a arrijë e t'a fekondojë lart në qiell.

**Edukimi seksual e misioni i gruas në shoqëri**

Vizita mjekësore paramartesore është një ndihmë e madhe, ajo vepron në mjedis duke edukuar e ndryshuar konceptet. Në fund edukimi seksual i duhet dhënë masës për t'a mësuar që të jetë e kujdesëshme kundër gjithçkaje që mund të cënojë brezin e ri.
"O grua, ti nuk je vetëm vepër e Zotit, por ende e njerëzve, sepse ata janë gjithmonë të gatshëm për t'u shprehur për ty me bukurinë e zemrave të tyre.
Poetët thurin për ty pëlhurë imazhesh të arta; piktorët i japin formës sate gjithmonë pavdeksi të re.
Deti jep perlat e tij, minierat japin arin e tyre, kopshtet lulet e tyre, për të stolisur, për të mbuluar, për të bërë më të çmuar.
Dëshira që burrat kanë në zemër për ty shtrin lavdinë e saj mbi rininë tënde.
Ti je gjysëm grua e gjysëm ëndërr...

**Rabindranat Tagore: "Kopshtari"**

Sand: "Dashuria është një skllavëri e vullnetëshme, të cilën gruaja e ëndërron prej natyre"
Edukimi, në këtë këndvështrim, duhet të ketë qëllim ndërgjegjësimin shëndetësor seksual, që mund të përmblidhet në tre fjalë; shëndet, pastërti e përgjegjshmëri.

Eshtë e çuditëshme por gjithmonë ka mbizotëruar mendimi që misteret e fekondimit të zbuloheshin në kohën e duhur, në momentin e bashkimit seksual, atëhere secili të vepronte si të mundte, ashtu si dhe kafshët, ashtu si deri më tani kanë bërë të gjithë meshkujt dhe të gjitha femrat. Kështu me këto mendime qëndrohet në një padituri për funksionimin e vërtetë e për rëndësinë që ka për familjen e për shoqërinë seksi, duke qenë edhe të pambrojtur karshi të këqijave që mund t'i vijnë shëndetit. Asgjë nuk tregohet, veçanërisht femrave, që në vitet e para të jetës, deformohet e trillohet në gjithfarë formash. Por gjithçka ngjall kuriozitetin e tyre që nga puthja e prindërve e deri tek bashkimet e kafshëve të cilat ata i shohin, prandaj i lindin shumë pyetje. Ti përgjigjesh atyre nuk është gjithmonë e lehtë, por të mos u përgjigjesh duke i shtërnguar me heshtje ose të gënjesh është e dëmshme. Në të dy rastet fëmija do të mbetet i pakënaqur e do t'i drejtohet të tjerëve për të pasur një shpjegim për faktin që e shqetëson. Janë gjëra që secili i ka provuar edhe para teorisë gjeniale të Froidit, i cili jep si arsye të kuriozitetit seksual, reflektimin e kujtimeve të largëta, të cilat dalin nga subkoshienca pasi stimulohen e vihen në lëvizje nga ndjesitë e të voglit.
Pyetjeve të tyre duhet t'u përgjigjemi që kur ata janë të vegjël (kjo në raport me zgjuarsinë e moshës). Dhe ata që duhet të përgjigjen më shpesh janë prindërit e të afërmit më të mëdhenj. Nuk duhet që përgjigja të mbetet mëdysh ose të shpjegohet si përrallë, "si lejleku që i bie fëmijët me sqep, si fëmijët që blihen në pazar, që i bien me postë" etj. Jo sepse e njëjta pyetje do t'i drejtohet edhe të tjerëve, të cilët do t'i japin një përgjigje të ndryshme dhe kjo i ngatërron idetë dhe nganjëherë i bën ata të kundërshtojnë siç ndodh në mjaft raste kur nënat i thonë "se fëmijët blehen", fëmijët përgjigjen: Nuk është e vërtetë - pse të varfërit që nuk kanë para për të ngrënë kanë blerë shumë fëmijë atëhere?
Zhan Zhak Ruso shkruan në "Emili": "Një padije e plotë mbi disa fusha është ndoshta ajo që i duhet më shumë fëmijëve, por kur kjo nuk është e mundur, është e nevojëshme që ata të kuptojnë shpejt atë që nuk është e mundur t'ia fshehim atyre përgjithmonë. Duhet që kurioziteti i tyre të mos zgjohet në ndonjë mënyrë e që ai të kënaqet para kohës në të cilën nuk është më e rrezikshme".
Pyetjet janë të lidhura zakonisht me lindjet dhe ndodhin kur në shtëpi apo afër lindin fëmijë. Fëmija që ka vënë re volumin e barkut të së ëmës pyet vehten dhe të tjerët "përse", dhe pas lindjes së fëmijës, nëna është kthyer si më parë. Në këtë moment i gjithë kujdesi e përkëdhelitë që më parë i bëheshin atij, tani drejtohen tek i sapo linduri duke shkaktuar tek fëmija xhelozi. Ai ka vënë re se këlyshët e maces lindin nga macja dhe se edhe ajo e kishte barkun e fryrë. Mendja e tij e vogël është pushtuar nga ky mister dhe do ta zgjidhë, prandaj pyet dhe kur nuk kënaqet nga përgjigjet mundohet ta shpjegojë vetë. Ai mendon se fëmija që tani

e duan shumë, ndërkohë që atë nuk e duam më, ka ardhur nga barku i nënës. Sepse nëna nuk i thotë: "Këtu në barkun tim ku edhe ti ke qënë, është një vëlla që do të dalë, siç ke dalë ti, e që do ta duam shumë se është i vogël dhe ti do të luash me të", dhe më pas; "Ja lindi nga barku im ashtu si ke lindur edhe ti, siç lindin bimët nga fara..." Nga shumë shkrime, anketime e studime janë venë re se vajzat e moshave 17-20 vjeç nuk e kanë idenë e dashurisë. Tek disa krijohet përshtypja se kjo është diçka e padenjë për gratë e shkolluara e të ditura, e se mund të mbeten shtatzanë poqese puthen me një mashkull. Disa të tjera kujtojnë se fekondimi vjen poqese rri e përqafuar në shtrat me një burrë nga ngrohtësia - si inkubacioni e vezëve të shpendëve - bën të zhvillohet embrioni. Këto edukime kanë sjellë në shumë raste probleme në martesë.
Prandaj është e nevojëshme që të edukohen drejt fillimisht nga prindërit e më pas nga shkolla. Eshtë e provuar që duhet t'u flasësh për seksin fëmijëve që më pas t'i flasësh lehtësisht e gradualisht derisa të arrijnë në adoleshencë pa shkaktuar turp e ndrydhje në vetvete. Ata do t'i pranojnë këto të reja me të njejtën pafajësi me të cilën shikojnë një lakuriqësi.
Në shkolla, që në klasat fillore nis mësimi i shkencave natyrore, duhet të nisë edhe mësimi seksual shkallë-shkallë deri në gjimnaz, kur mendja është e përgatitur.
Kush di gjithçka, është i pafajshëm si ai që nuk di asgjë.
Pedagogjia seksuale duhet të ketë dy drejtime: mësimin seksual dhe edukimin e vullnetit. Mësimi seksual nuk duhet të kufizohet me raportet me shkencat natyrore e biologjike përsa i përket gjeneratave, por duhet të jetë i lidhur me sociologjinë dhe moralin, duke u konsideruar pjesë e filozofisë; përveç atyre elementëve të patologjisë seksuale që duhen për të ruajtur rininë kundër sëmundjeve seksuale, e për ti bërë që të kuptojnë vehten e tendencat seksuale individuale. Tendencat seksuale të pubertet janë ende të paqarta. Vihet re në këtë moshë një konflikt mes elementeve të biseksualitetit, organik e shpirtëror. Eshtë një moshë në të cilën funksioni seksual është i pavendosur, si në jetën endouterine; në muajin e tretë embrioni ndodhet në mes, është biseksual, por në evolucion - drejt seksit mashkullor ose drejt atij femëror - kështu edhe në pubertet janë të pavendosur tendencat seksuale. Për këtë Mazd Dessort thotë: "Ndjenja seksuale është indiferente, mjafton atëhere një edukim i gënjeshtërt seksual i fabrikuar nga mendjet në shkumëzimin të adoleshencës, ose e thenë nga shokët apo individë të degjenuar, për të çuar të riun në një rrugë të shtrembër në fillim të jetës erotike, që tek çdo adoleshent vendos të ardhmen jo vetëm seksuale (të degjeneruar homoseksuale) por edhe morale psikike e shoqërore". Kurse Jung vëren: "Fati i jetës sonë është në thelb i njejtë me fatin e seksualitetit tonë".

Prandaj duhen bërë të ditura e jo fshehur ose deformuar të vërtetat e natyrës. As lakuriqësia dhe as e vërteta shkencore, nuk fyejnë e korruptojnë, kurse gjysëm-lakuriqësia po, se bën që të mendojmë. Gjethja e fikut bën të fantazosh për atë që fshihet, kurse shikimi i organeve gjenitale si shfaqje e një akti anatomik është normal. Pas një çerek ore mësohemi të shikojmë me indiferencë lakuriqësinë e një statuje ose të një personi, kurse fantazia jonë nuk pushon së punuari kur një vel i hollë na eksiton.

Për këtë duhet, siç thotë Levi, të krijohet një mjedis edukues nëpërmes shtypit, atij politiko-letrar e edukativ, i enteve të kulturës etj.

Mbi të gjitha duhen drejtuar mirë tendencat e të rinjve në epokën e pubertetit. Të rinjtë e të rejat që tashmë janë gjithë ditën bashkë në shkollë, fillojnë të fitojnë një indiferencë seksuale reciproke. Nëse në shkollat e përbashkëta rrjedh ndonjë simpati etero-seksuale, është e vështirë që të pranohen pasionet homoseksuale që sipas mjaft studjuesve vijnë nga ndarja e të rinjve nga seksi i kundërt. Gjithashtu shkollat (miste) të përbashkëta stimulojnë onanizmin që ka mjaft avantazh karshi homoseksualizmit. Në këto shkolla ndizet ndonjë pasion krejt natyral e fiziologjik në të cilin flaka e nxehtë, karakteret e një seksi e të tjetrit forcohen në rezistencë e respektin reciprok duke edukuar vullnetin, siç do pedagogjia seksuale. Shkolla bëhet kështu një paraqitje e gjallë e jetës në të cilën gjejmë gruan në krah të burrit në rrugën e përbashkët dhe mësojmë të respektojmë njeri tjetrin duke e admiruar e dëshëruar, por duke edukuar vullnetin tonë duke e përdorur e duke u ruajtur për të mos fyer. Kështu edhe gruaja mund të edukohet mes meshkujve si edhe ata; edhe ajo forcon dinjitetin e saj, është më e lirë, forcon pozicionin në shoqëri dhe mësohet e njeh meshkujt për të bërë më vonë seleksionimin e saj seksual që do t'a çojë në martesë.

Edukimi eksual nuk është diçka e re; spartanët i linin fëmijët vajza e djem lakuriq që të njiheshin dhe mësoheshin me shikimin e kontaktin me seksin tjetër. Këto thuhen edhe sot për qëndrimin në disa plazhe si në Hollandë e Japoni ku thonë se dalin lakuriq. Por çdo gjë e mirë kur ekzagjerohet nuk është më e tillë. Më tepër se turpi, veprimi i hijshëm duhet të mbizotërojë gjithmonë.

Edukimi seksual e pedagogjia seksuale janë disiplina ende të reja, prandaj janë ende të paformuara mirë. Disiplina fitohet me kulturë që duhet të jetë e përhapur në popull që të mos ketë injorantë. E me mësimin e ngritjen e kulturës luftohen paragjykimet e turpi fals që rrethon me mister të gjitha çështjet seksuale, higjenën e patologjinë e organeve seksuale.

Gruaja të cilës gabimisht i imponojmë turp, duhet të fitojë që e vogël fëmijë, parimet e funksionet gjenitale e misionin që ajo ka në shoqëri, që më vonë të mos çohet jashtë drejtimit fiziologjik të seksit të saj dhe të largohet nga vendi që e pret.

Nuk bëhet fjalë e nuk duhet folur për mosbarazi e inferioritet; por për ndryshim, për dy qenie ekuivalente. Poqese të ndryshme janë organet, të ndryshme janë edhe funksionet respektive. Po të hedhim vështrimin mbrapa në elementët primitivë të jetës, njëqelizorët, shohim se nuk ka më të rëndësishëm e më pak të tillë, siç është veza dhe spermatozoi, por ekuivalente, njëra pa tjetrën është e pavlerë. Të dyja bashkë janë të afta të shumëzojnë jetën e kështu të jetojnë gjithmojnë. Pra tek mashkulli e femra zhvillohen reaksione të ndryshme nga ato elementë mikroskopikë që i japin burrit e gruas imazhin material, psikik e social të ndryshëm nga ndryshimi që kanë e nga natyra e ndryshme funksionale. Aristoteli shprehet në "Traktatin e Gjeneratave": "Mashkulli paraqet formën specifike, femra materien. Ajo është pasive ndërkohë që është femër, kurse mashkulli është aktiv" (siç është spermatozoi aktiv e veza pasive). Të dy duhet të punojnë, por puna e tyre është e ndryshme. Ky është orientimi i mrekullueshëm i Natyrës.

"Gruaja nuk është as më lart as më poshtë se burri: i qëndron në krah", ka shkruar Mantegazza.

Struktura e të gjithë meshkujve të cilësdo këmbë të shkallës zoologjike është zhvilluar e kthyer në detyrë shoqërore në shkallën më të lartë të zhvillimit tek njeriu, që ai të mbajë e mbrojë femrën e pasardhësit. Janë ligjet e natyrës që imponojnë; ato paraqesin të drejtat dhe detyrat që ne duhet t'i njohim, janë ligjet e Jetës që qeverisin ligjet e Shoqërisë, të cilat kurrë nuk mund të jenë kundër të parave. Ne duhet të modelojmë jetën sipas ligjeve të Natyrës. Gruaja përveç punës së saj të madhe, sigurimit dhe edukimit të racës njerzore, që është edhe puna më e rëndësishme për njerëzimin, mund të punojë, por jo siç duan të thonë: çdo gjë, por në vepra që i përshtaten strukturës fizike e temperamentit të saj, e vetëm në periudhat në të cilat funksionet biologjike e lejojnë. Ndihmesa e saj mund të jetë e madhe, jo aq për forcën e lodhjen fizike, sa për ndjenjën e butësinë që e ka në natyrë. Darvini në "Origjina e njeriut e zgjedhja në raport me seksin" shkruan: "Në kombet barbare gratë janë të shtërnguara të punojnë fort, njëlloj me burrat. Në kombet e qytetëruara, lufta për të pushtuar gratë ka pushuar me kohë; nga ana tjetër burrat, në përgjithësi kanë një punë më të rëndë se gratë, për t'i favorizuar ato, që forcën më të madhe ta ruajnë"

Sipas studimeve rezultatet e të cilave ne arrijmë t'i vërejmë edhe vetë, gruaja ka një zhvillim të ndryshëm nga burri. Ajo në shkollë zakonisht tregon një kapacitet intelektual më të lartë se burri. Arrin pubertetin e para, është më e tërhequr (më larg) dëshirave seksuale, është më e pjekur e përfiton më shumë se shokët e shkollës. Ka kështu një zhvillim intelektual të shpejtë e produktiv, të barabartë me zhvillimin seksual, deri në arritjen e menstruacioneve. Gruaja është e tillë

në seks e në tru deri në 15 vjeç. Zhvillohet shpejt, por pastaj ndalon, e kur vjen puna për të vënë në jetë ato që ka mësuar ajo mbetet mbrapa në krahasim me burrin që është i vonuar, por që zhvillohet ngadalë për një kohë më të gjatë. Por në punët që kërkojnë rregull e durim dhe qëndrim të palëvizur (si qeliza vezë), superioriteti i grave mbi burrat është i padyshimtë.
Citohen gra të mëdha si Zhorzh Sand për letërsinë, Mari Kyri për shkencën apo Katerina e Rusisë një burrëreshë...
Mendoj se çështja e Madamë Kyri është se i shoqi është udhëheqësi dhe mësuesi dhe ajo një bashkëpunëtore shumë e mirë. Çështja Kyri është një bashkëpunim dysh, dhe si në raste bashkëpunimesh më i shkëlqyeri është mes individëve me sekse të kundërt. Këtu pa dashur të mohoj jashtëzakonshmërinë e Madamë Kyri, nuk është momenti të analizojmë rastin vërtetë unik e të mrekullueshëm të bashkëpunimit shkencor të çiftit Kyri. Kurse do të them se Sand është shfaqja e gjenisë femërore në roman. Biografia e Madamë Amandine Lucie Aurore Dupin, gruaja e baronit Dudevand, e quajtur më vonë Zhorzh Sand, tregoi se ishte një grua burrëreshë e që gjenia e saj ishte mashkullore. Femër në seksin gjenital e në shfaqjet funksionale, kurse në seksin psikik ishte gjithë mashkullore, në vullnet, në dashurinë prepotente, pushtuese e meshkujve jo mashkullorë, si De Musset e Shopen, muzikanti femëror që ajo "e pushtoi që në takimin e parë duke luajtur rolin e burrit të fortë para tij që skuqej si një grua kur ajo i ngulte sytë" (Ëeininger).
Sand donte të ishte burrë duke marrë një emër mashkulli e mbiemrin e rrjedhur nga i dashuri i parë e bashkëpunëtori letrar Sandou. E ishte burrë si letrare, dhe se nuk shfaqi asnjë lidhje me fëmijët që ja la të tjerëve, duke bërë një jetë me shëtitje nëpër botë e duke kaluar nga një dashuri në tjetrën. Ajo ishte një gjeni mashkull; por si grua ishte e degjeneruar. E degjenerimit të saj të tipit psikoseksual, karakteristikave cerebrale e erotike i kushtohet veçantia e shkëlqimi i saj.
Siç është thënë, figura e femrës në përgjithësi, si qeliza femërore, veza, është e palëvizëshme. Por veza nuk lëviz, veç poqese është e shtërnguar për një gjë të tillë, si nga mungesa ose paefektshmëria e elementeve fekondativë mashkullorë, (të cilët zakonisht shkojnë drejt saj), pra kundër natyrës ajo është e detyruar të lëvizë, e poqese nuk arrin të takojë spermën, bie, humb në një miniabort (që tek gruaja paraqitet nga menstruacionet). Kështu shfaqet tek gruaja edhe jeta shoqërore.
Besoj se mund të përfundohet ky argument i sociologjisë e etikës seksuale në mënyrë më të denjë e të qartë rreth detyrave të burrit e gruas me atë që shkroi një nga apostujt më të mëdhenj të njerëzimit, Xhuzepe Mazini: "Kijeni gruan, si

shoqe që merr pjesë jo vetëm në gëzimet e dhembjet tuaja, por në frymëzimet, në mendimet, në studimet, në përpjekjet për të përmirësuar shoqërinë, kijeni të barabartë në jetën tuaj shoqërore e politike, jini dy krahë të shpirtit njerëzor drejt idealit që duhet të arrijmë" ("Detyrat e njeriut")

Prostitucioni e prostitutat

Vjen nga "pro + statuere" që do të thotë me dhënë për punë trupin e vet, duke ju vënë "pro" përpara si për gjërat që afrohen për t'u shitur. Prostitucioni është shfaqje e seksualitetit vetëm njerëzor. Sa ç'është fiziologjik, pra nevojë seksuale, për t'u kënaqur, është antibiologjik në atë që nuk ka përfundim të tij riprodhimin, përkundrazi e shmang. Disa shohin tek prostitucioni problemin antishoqëror dhe kanë arsye në kënvështrimin ideal. Por po ta shohësh qetë realitetin... prostitucioni nuk është antishoqëror, sepse dëshirohet nga shoqëria për të shmangur të këqija më të mëdha. Pa prostitucionin, monogamia nuk do të ishte e mundur ose do të ishte vazhdimisht e shqetësuar nga tendencat poligame të burrit.

Kështu është një paradoks: prostitucioni për vehten imoral, shërben për të ruajtur moralin; kundër familjes, është në mbështetje të bashkimit familjar. Eshtë pandershmëria, me fjalë të tjera që shpëton nderin. Ajo i ngjan atyre rojeve të burgut, të egër, që na ruajnë nga rreziku që na vjen nga të egrit. Si këto roje, prostitucioni ka një funksion shoqëror e etik të dorës së parë. Ai i shërben moralit, i shërben në fund interesit shoqëror. Tek Ai nuk mund të shohësh të bukurën e të mirën, por të nevojëshmen. "Eshtë qëllimi që justifikon mjetin", thotë Makiaveli.

E kuptoj se këto që po shkruaj dikë e bëjnë të qeshë e të tjerëve i krijojnë shqetësim; nuk e mohoj që edhe unë që po shkruaj provoj në një farë mënyre një frenim e shqetësim. Por duhet t'i njohim gjërat si janë, në shoqërinë e sotme me burrat aktualë, duhet të njohim çfarë është e nevojëshme, edhe se e nevojëshmja ndonjëherë vret të bukurën.

Burrin e gruan, nevojitet t'i studiosh siç janë në shoqërinë e ditës, se është kjo që është, jo ajo që duhet të jetë. Burri e gruaja, si kafshët zotërohen nga dy instinkte kryesore, ushqimi e riprodhimi. Burri i sotëm është i shtërnguar në mes të dy ligjeve, atij fetar kristian "Mos dëshiro gruan e tjetrit", dhe atij shoqëror të ndërtuar mbi të parin. Por disa burra i shkelin këto duke pushtuar gratë e të tjerëve (të shumtën me dëshirën e këtyre të fundit), duke sjellë dëme të mëdha për familjet e për moralin. Prostitucioni, si martesa, është rrjedhojë e tregëtisë, e pra e shoqërisë së zhvilluar.

Ajo i përket vetëm erës së qytetërimit, nuk është tek njeriu primitiv, siç nuk është në asnjë specie të kafshëve. Ajo është tregëti dhe si e tillë rritja e rënia janë të rregulluara nga oferta e kërkesa. Në historinë e njerëzimit janë parë ndërhyrje

mes martesës e prostitucionit, që u shfaqën me format e këmbimit të grave tek njeriu primitiv, që këmbente motrën për një grua, më vonë hyri këmbimi në natyrë, e deri tani vazhdojnë disa forma blerjesh me para si në Kamerun, ku një grua blihet 6000 lira (dorë e dytë, pra që shitet nga dikush që e kish blerë më parë, e përdorur). Kurse Marko Polo tregon, se një vajzë që ishte prostitutë me sukses dhe kishte fituar shumë peshqeshe si "shenja dashurie" nga dashnorët e shumtë, shihej me respekt se ishte shumë e kërkuar për cilësitë fizike (në Kinë). Po e njejta gjë është vënë në dukje shumë më parë nga Erodoti që tregonte se si në Babiloni shitblerja e vajzave bëhej në treg në formë ankandi, ku shitësi vinte në dukje vetitë fizike e kënaqësitë që sillte dhe blerësit ngrinin çmimin, kush e kush ta merrte.
Sot pak a shumë kjo ndodh në Japoni ku të prostituohesh është e ligjëshme për një femër të pa martuar Ky prostituim i shërben femrave për të mbajtur vehten, për të paguar një borxh familjar, ose për të gjetur burrë.
Kanë ekzistuar edhe forma të tjera, si ajo që blihej një grua për një djalë të shtëpisë, por për t'i shërbyer të gjithëve si shërbëtore por edhe si prostitutë, duke filluar nga vjehrri tek xhaxhallarët, vëllezërit e burrit etj., brenda kësaj familje koloni.
Koncepti i dashurisë sipas Kantit është "Bashkimi i dy individëve me sekse të ndryshëm për zotërimin e vlerave seksuale të njeri-tjetrit, gjatë gjithë jetës".
Në botën zoologjike mashkulli është, me përjashtime të rralla, poligam. I tillë është edhe burri i cili nuk mund të konsumojë forcat e tij vetëm me një grua. Ai si mashkull ka ngjashmëri me kafshët, pastaj i pushtuar nga dëshira, ai veçon një femër e cila bëhet e dashur, xheloz nga rivalët e ruan. Kështu u zgjodh nga vatha një femër që u bë grua. Ajo u bë gjithçka për burrin dhe i dha atij gjithçka donte, duke iu afruar vazhdimisht.

* * *

Tek prostitutat zakonisht ka një zhvillim, qëndrim dhe rënie të fuqive fizike, freskisë e bukurisë, të shkaktuara këto jo aq nga mosha sa nga abuzimi seksual e alkolizmi që shpesh i shoqëron, por dhe nga kurat arsenikale që bëjnë për të kuruar sëmundjet e ndryshme. Kështu shënohet perëndimi i tyre shpesh i rëndë, se vetëm pak nga ato dinë të ekonomizojnë jetën e tyre e të mos bien në varfëri. Shembuj të veçantë të sukseseve janë psh: Maria Plesi, e shitur që 12 vjeç nga i jati, e martuar me një të alkolizuar, 17 vjeç bëhet modiste në Paris e shitëse lulesh. Kjo vajzë me origjinë lypëse bëhet Maria Du Plessy e më pas Margarita Gauthier prej dashurisë së Aleksandër Dumasë birit, e "Traviata" në artin

e pavdekshëm të Verdit. Ajo kështu, nga një vajzë me origjinë të ulët bëhet një kurtizanë e admiruar dhe adhuruar nga burra si Teofil Gauthier, Jules Simon, e List që për të shkroi: "Ajo është e jashtëzakonëshme, ka zemër të madhe, është ideale dhe e veçantë në llojin e vet..." Por nëse Maria Plessi ishte dhe mbeti deri në fund të jetës së saj triumfuese, kjo i kushtohet fatit që vdiq 23 vjeçe, ende e bukur e interesante, megjithë sëmundjen që e gërryente përbrenda.
Po ashtu Madamë Pompadur që ndër kurtizane arriti shkallët më të larta të fuqisë, vdiq 43 vjeçe. Ajo diti të pushtojë apatikun Luigji XV, duke i falur kohët e fundit edhe tradhëtitë për t'a mbajtur afër. Ajo që vdiq në mënyrë të parakohëshme në një ditë të tmerrëshme me shi e erë e shoqëruar në banesën e fundit nga i dashuri i saj që nuk pati asnjë keqardhje për të, është "Zonja me kamelie" Hallka e këtij zinxhiri dashurie është vetëm bukuria, hallkë që këputet sapo bukuria zbehet. Kështu nuk ndodh kur dashuria bazohet në vetitë e gruas, që janë bukuria e shpirtit, e cila nuk humbet në kohë, përkundrazi, me kohë pasurohet, përsoset e rritet, e prandaj të pushton krejtësisht në një bashkim shpirtëror; është kjo dashuria e vërtetë, e përbërë nga admirimi e respekti. "Kjo është rezerva e gruas, që e di se çfarë thesari ruan, në të cilin bukuria e trupit e kënaqësia e seksit vlejnë një çast" (Oriani "Matrimonio")
Nuk duhet ushqyer asnjë iluzion, se mund të zhduket kjo shfaqje e shëmtuar, që solli qytetërimi, (prostitucionit), për të cilën akti seksual, krijues e përtëritës i forcave, kthehet në objekt tregti e spekullimi e shpesh shkak degjenerimi e infeksioni. Burrat janë të vetmit të dënuar që kundërshtojnë Natyrën (me prostituimin, nuk i binden funksionit të krijimit për të realizuar egoizmin e tyre) - ndryshe nga të gjitha qeniet e tjera ata kanë vuajtje fizike të rrjedhura nga prostitucioni.
Gruaja normale është më e mirë se ne burrat, se në shtytjen seksuale i mbizotëron jo dëshira si qëllim në vetvete, por dëshira për amësi. Kurse tek burri është dëshira për kënaqësi e për ndërrim. Ai kërkon të drejtën për poligami dhe dënon poliandrinë, siç thotë Shopenhaueri: "Ai është de jure monogam e de facto poligam". Ai nxorri beqarinë për të cilën Darvini shkruan tek "Origjina e njeriut": "Ndëshkimi kërkon një shkallë të lartë të zotërimit të vetvetes (kur nuk është shfaqe e psikopatisë seksuale, në të cilën ka shembuj të burrave që urrejnë gratë) për këtë është nderuar që në antikitet. Si rrjedhojë e paarsyeshmja praktikë e beqarisë ishte konsideruar si virtut.
Fatmirësisht është zhdukur një lloj beqarie e aristokracisë dhe borgjezisë së lartë në të cilën vetëm djali i madh duhet të martohej, të tjerët jetonin si beqarë ose brenda mureve të kuvendeve.
Prostitucioni i krijuar nga egoizmi i burrit e për të kënaqur seksin e tij, gjen qe-

nie të seksit femër që, jo për t'iu bindur një nevoje fiziologjike apo ndjenje, por gati gjithmonë prej një degjenerimi moral, i përgjigjen kërkesës mashkullore duke u afruar si mall në tregun e pangopur. Këto janë prostitutat që zbresin në sheshe e bëjnë tregëti me vehten; jo si gra, sepse bëhet fjalë për një zanat, në të cilin zemra nuk ka e nuk mund të ketë asnjë pjesë, por, ajo që është më keq, as si femër, sepse ftohtësia është karakteristikë e tyre. Tek prostitutat shpirti dhe trupi rrinë indiferentë e pasivë në raportet me burrat, të cilët i shtërngojnë atëherë që ato të kënaqin të gjitha veset duke i bërë instrumenta kënaqësie, saqë ato arrijnë të ndjejnë zhgënjim për individin e seksit të kundërt, duke u kthyer shpesh në homoseksuale (lesbike) që sipas një statistike arrijnë në 30 % të prostitutave.
Prostitucioni rodhi nga popujt primitivë, nga koncepti i autokracisë mashkullore, të pronësisë së burrit mbi gruan, që me zhvillimin e shoqërisë mori format e shitjes e tregëtimit, duke ia ofruar mikut (prostitucioni i mikpritjes) ose priftit për sakrifikim (prostitucion i shenjtë) apo kryetarit të vendit, ose pastaj në shitje. Më vonë prostitucioni u përsos me zhvillimin e shoqërisë, ishin prostitutat estetike që frymëzonin burrat e shquar në epokën e Arqiboldit e Perikliut, apo në Romë në kohën e Cicëronit (shekulli V para Krishtit). Më tej u zhvillua dhe në fund edhe institucionalizua.
Prostitucioni paraqet shfryrjen e tij, mbi bazën e të gjitha manifestimeve e tendencave atavike.

**Klasifikimi i prostitutave**

Shumë kanë qenë parimet e kriteret e klasifikimit të prostitutave.
Prostitutat e lindura nga prostituta, pra tek prostitutat e lindura mungon karakteri thelbësor dhe më i përpunuari e i qenësishmi i femrës; ndjenja e amësisë. Kështu ato bëjnë abort pa thyerje në ndërgjegje, i keqtrajtojnë fëmijët e tyre, i shesin, bile dhe i vrasin. Ato janë rrenacake, hajdute, shantazhiste, alkoliste, të paturp.
Dashuria e tyre për mbrojtësin apo shfrytëzuesin e cilitdo rang, është false, është dashuri interesi pa asnjë dridhje të shpirtit të keqformuar. Ftohtësia është natyrë, turpi mungon krejtësisht ( jo se humb, si tek gratë nga një ndjenjë e dëshirë e fuqishme), zakonisht ato nuk arrijnë të dalin nga mjedisi i vet, se nuk arrijnë shkallën e inteligjencës, forcës së vullnetit, njohurive, dëshirave.
Prostitucioni nëse nuk është kriminalitet është aleat me të. Eshtë inferioriteti psiko-analitik i prostitutave që nuk arrijnë të luftojnë shoqërisht dhe janë të ekspozuara para kriminalitetit.
Pas prostitutave të lindura, Lombroso në klasifikimin e tij ka vendosur pros-

titutat e rastësishme. Tek këto të fundit lidhja me këtë mjedis nuk është aq e fuqishme. Në kuadrin moral e psikik ato ndryshojnë me të parat në tendencat për punën e dashurinë për fëmijët. Fëmijët për prostitutat e rastit janë nder, ato e kanë për nder amësinë që i afron me gratë normale. Ato zakonisht janë të lehta e rrenacake. Prostituta e rastit, poqese nuk arrijnë të shkëputet nga mjedisi, vetë ose me ndihmën e të afërmve, apo ndonjë mashkulli që arrin ta dojë, integrohet në mjedis e bëhet prostitutë e mësuar.Rënia në këtë gjendje ndodh zakonisht si dobësi karakteri, pas një dashurie të humbur e të mospërfunduar në martesë, nga humbja e virgjërisë, aksidentalisht, nga një përdhunim apo nga një dhënie në çaste dobësie. E pastaj nga turpi, vrarja e ndërgjegjes etj., ato zhyten gjithnjë e më shumë në mjedisin e botës së krimit. Shumë tentojnë ose edhe arrijnë të vrasin vehten, është e vërtetë, por janë shumë edhe ato që bëjnë përpjekje të pafund për t'u kthyer në jetën normale. Na përket të gjithëve t'i ndihmojmë e jo t'i braktisim, apo ç'është më keq t'i japim shtysën. Grandpré (siç referon Lombroso e Ferrero) tregon një rast të njerës prej këtyre vajzave të pafat, që ishte shtruar në spital e neveritur nga jeta që bënte, me dëshirën e pafund për t'u kthyer në jetën normale e në punë. Por këtë u largua nga Parisi duke përshkuar 200 lega në këmbë për të gjetur punë dhe arriti të punojë e lumtur në një hotel, por një ditë e njohu një udhëtar që e denoncoi tek pronari i cili e përzuri. Atëhere ajo u rikthye në jetën e mëparëshme. "Unë ëndërroj, shpresoj, dëshëroj me gjithë shpirt të jem e ndershme, por nuk mundem", këto janë fjalët e saj. Fjalë aq të rënda për ne të gjithë, fjalë që më shumë se atë na akuzojnë Ne. Të Gjithë Shoqërinë!
Por fatkeqësisht pjesa më e madhe e tyre i nënshtrohen fatit të përdhunuara, të shtërnguara me forcë në çdo gjë, të kthyera në skllave mishi.
Zonja Buchner në Kongresin e I të Grave të Italisë, na paraqiti një nga ata plehra të shoqërisë që krijojnë këtë ferr, një trafikant grash, që kur u gjykua, rezultoi se ishte martuar 35 herë. E pastaj nuset e shkreta përfundonin për t'u ribërë të virgjëra e shitur kështu me çmim më të lartë, zakonisht jashtë shtetit, ku të mos kishin asnjë mundësi komunikimi e për të krijuar afërsi me kërkënd, për të evituar që ato t'i kërkonin dikujt ndihmë. Aty ato trajtoheshin si skllave.

**Rregullimi dhe liria**

E gjithë kjo veprimtari, prostitucioni është e nevojëshme të rregullohet me ligje, së pari për arsye shëndetësore e shoqërore, e pastaj edhe ekonomike.
Regullamentarizmi kërkon që prostitutat të grupohen në shtëpija, të njihen nga shteti e të paguajnë taksa.
Liberalizmi kërkon që të lihen të lira të qëndrojnë ku të duan, të kontrollojnë

vetë vehten, duke u edukuar ato e masa që të ruhen e kurohen nga sëmundjet e ndryshme.
Këto janë dy tendencat.
Ne nuk duhet në harrojmë për asnjë çast rrezikun e sëmundjeve veneriane e përhapjen që mund të marrin poqese lihen në ndërgjegjen e njerëzve, të prostitutave e të atyre që janë pas tyre.
Kurse Regolamentarizmi propozon që t'i nënshtrohen kontrollit shëndetësor e të ushtrojnë profesionin në vende të autorizuara e të kontrolluara dhe me aktivitet të kontrolluar; e jo të abuzohet me to duke i detyruar siç ka pasur raste edhe deri në 200 akte në 24 orë pa pushim. Mundësisht duhen kontrolluar edhe meshkujt, sa është e mundur, që siç kam thënë më parë në vizitën paramartesore, janë padyshim më të rrezikshëm se gratë. Kështu mund të bëhet një kontroll në këto shtëpija kënaqësie, para kryerjes së aktit.
Gratë duhet të mësohen ta konsiderojnë prostitucionin si një sëmundje të pashërueshme. Gratë duhet të mësohen të mos i përbuzin e të mos i quajnë fajtore të pafalëshme. Kërkohet që gruaja të ketë arsye për mëshirë, e për dinjitetin e seksit të saj duhet t'i ndihmojë kryesisht psikologjikisht, por edhe duke i gjetur punë, duke i afruar me familjet e tyre (që shpesh fatkeqësisht i refuzojnë), apo duke ndihmuar edhe fëmijët e këtyre fatkeqeve, se ndryshe edhe të vëgjëlit do të jenë të dënuar të vuajnë prej fatit apo gabimeve të nënave.
Një zonjë më tha se kishte parë në Maternitetin e Bolonjës, një fëmijë 12 vjeçe duke i dhënë gji fëmijës së saj. Cili është fati i kësaj fatkeqeje e fëmijës së saj, pa një ndihmë, pa ju dhembsur kërkujt.
Ky është programi që duhet të ndërtojnë gratë; të shpëtojnë gjithkund me punën e shembullin e tyre, duke bërë të mundur që asnjë grua për dobësi a për padije të bëhet pre e vesit, mashtrimit, forcës e pangopësisë spekullative. T'i japin dorën e të dëgjojnë nga buzët e tyre të dridhura, të shohin me sy tek përloten këto krijesa të bukura, të hedhura në baltë, ku shpesh lindin e ku dhunohen duke ruajtur thellë në shpirt thesarin e ndjenjave të tyre. Ato janë gra, janë njerëz! Shoqëria i gjykon padrejtësisht si fajtore duke mos i përmendur shfryrtëzuesit e krijuesit e kësaj gjendjeje.
Skeptikëve i kujtoj thënien e Henrik Hajnes: "Vesi nuk është gjithmonë ves. Kam parë gra që korrupsioni i kishte lyer me të kuq, e që në zemër kishin një pastërti qiellore."
Ajo që duhet ndaluar është që prostitutat të shtërngohen të bëjnë një jetë të pambrojtur nga shfrytëzuesit.
Patjetër duhet ruajtur dinjiteti femëror, se prostituta e lirë vihet përballë gruas duke e shqetësuar; se është ajo që ka pushtetin e rrugës e trotuareve duke gjua-

jtur për klientë me shëtitjen provokuese, besdisëse, ngacmuese për qytetarin që kalon rrugës me gruan a vajzat. Nuk është vallë e dëmshme për dinjitetin femëror, nuk përbëjnë një spektakël imoral? Me liberalizmin i hapet rruga edhe prostitucionit konkubinat (bashkëjetesës). Bloch na bie shembullin e një gruaje që i jepej me qera (bashkëjetonte) 40 burrave të martuar.
Pa menduar se kam rrokur të gjithë problemin mendoj se duhet organizuar e programuar:
1. Edukimi moral në familje, veçanërisht nga gratë, dhe në shkolla.
2. Reforma morale seksuale, duke dënuar dymoralin seksual mashkullor e femëror.
3. Luftë kundër martesës me interes.
4. Kërkimi i Atësisë e mbrojtje e Amësisë. Luftë beqarisë me mjete fiskale.
5. Masa kundër alkolizmit.
6. Lëvizje e grave kundër prostitucionit.
7. Rregullimi i prostitucionit.
8. Rregjistrimi i detyrueshëm i prostitutave.
9. Ligje të ashpra kundër shfrytëzuesve të të vegjëlve dhe prostitutave.
10. Vizita paramartesore e detyrueshme për burrat.

**Higjena seksuale e profilaksia e sëmundjeve veneriane**

Profilaksia e sëmundjeve seksuale mbështetet në dy këmbë; edukimin seksual nga një anë, e nga ana tjetër higjena e pastërtia. Tualeti intim është i njohur edhe tek kafshët, këto janë mësimet e Natyrës. Mbrojtja më e mirë vjen nga mbajtja e vazhdueshme e pastërtisë e veçanërisht para aktit seksual. Gruaja nuk duhet të kryejë aktin pa parë sipërfaqësisht organin e burrit e të mos pranojë kontaktin nëse vëren gjë të dyshimtë e infektim. Para e pas aktit seksual të dy duhet të lajnë organet gjenitale dhe duart me sapun e solucion antiseptik. Përdorimi i perservativit është gjithashtu një mbrojtje mjaft e mirë, por kjo nuk do të thotë të mos bëhet larja e dizinfektimi. Pas kryerjes së aktit seksual është mirë të urinohet se kështu bëhet pastrimi mekanik si dhe dizinfektimi i uretrese ose vaginës respektivisht për burrin dhe gruan; dhe sigurisht duhet të lahen sërish organet seksuale. Larjet bëhen edhe me dizinfektant (permaganat 1 %0, lisoform 5-10 %, sublimat 0,20 %0). Kujdes duhet treguar se mjaft nga infektimet me sëmundjet gjenitale mund të vijnë, dyshoj, edhe nga sfyngjeret, vaskat e banjës, peshqirët apo të linjtat, por edhe nga ËC-të, të cilat në rastet e atyre publike është mirë të përdoren ato alla turka. Prandaj është e domosdoshme mbajtja pastër dhe dizinfektimi i ËC-ve dhe vaskave, si dhe pasja e sfyngjereve

dhe peshqirëve personalë. Duhet edhe paisja e banjave me bide, që për çiftin është mirë të jetë e veçantë (banja) në dhomën e gjumit. Se më shpesh i lejojmë vehtes blerjen e mobiljeve tepër të shtrenjta duke lënë pas dore këto gjëra të domosdoshme.
Nganjëherë të gëzojnë masat e ndërgjegjëshme shëndetësore që hasim çdo ditë; njerëzit nuk puthen me njeri tjetrin kur takohen, varin në qafën e fëmijëve shkrimin "Nuk dua puthje", apo ndarja në familje e pjatave, gotave etj.

**Onanizmi**

Onanizmi paraqet shfaqjen, të themi ndryshimin nga forma fiziologjike në formën patologjike të seksualitetit, që kërkon të kënaqë nevojën seksuale në një mënyrë të ndryshme, mekanike (me dorë ose objekte të ndryshme që imitojnë organet seksuale).
Në Bibël, Onan, nipi i Izraelit, paraqet njeriun, që, për të mos pasur fëmijë, shpërndante farën e tij në tokë. Ai u shtërngua nga Juda, babai i tij, që të martohej me Tamar, e veja e vëllait të tij Er dhe për të mos pasur fëmijë me të e hidhte spermën në tokë, për këtë zëmëroi Zotin që e bëri të vdesë (Genesi, 38-9). Onanizmi është manifestimi i të dy sekseve. Ai është fiziologjik e patologjik. Eshtë patologjik kur ekzagjerohet me këtë manifestim duke dëmtuar edhe shëndetin, ndërsa fiziologjik kur është pak a shumë normal dhe nuk e dëmton shëndetin.
Epoka në të cilën fillon të manifestohet onanizmi është ajo e prepubertetit që përkon me moshën 9-10 vjeçare, kur nuk mund të flitet për ves ose perversion (ndryshim) me ide e fantazi larg përmbajtjeve seksuale, por duke iu bindur organizmit, një nevoje vegjetale. Pra në këtë periudhë kur gjëndrat seksuale nuk kanë arritur pjekurinë dhe kur mungojnë sekrecionet e prodhimit të farës.
Hans Sachs në "Neurologjia, psikiatria e psikoanaliza" 1922, për të shpjeguar jo vetëm ndryshimet e sekseve, por për të treguar funksionin e nevojshëm të onanizmit, thotë se është i pari që mësohet; "Masturbimi, që lind në prepubertet me energji të re, edhe se përkohësisht, njihet si një funksion i rëndësishëm në zhvillim", kjo periudhë e onanizmit fiziologjik që përhapet e shtohet në pubertet (në të cilin vala hormonike që del nga gjendrat endokrine të pjekura, bën të ndjehet i papërmbajtur në nevojën seksuale, që me shumë vështirësi mund të kënaqet), është forma e parë thelbësore e masturbimit, që me dorë stimulon organin pa asnjë përmbajtje erotike. Eshtë seksualiteti që zgjohet e që nga forma të pavendosura e të një teritori të papërcaktuar, të shpërndarë e të mjergullt që në fillim kupton gjithë lëkurën; gradualisht përqëndrohet tek organet gjenitale,

të cilat, në këtë moshë pa ngacmime psikike, anësore ose ideative i binden eksitimit mekanik. Flitet për onanizëm organiko-vegjetativ pra fiziologjik, si tek djali edhe tek vajza.

Kjo mënyrë nuk mungon edhe tek kafshët, sidomos tek disa p.sh. qentë; këto i kap vërtetë një valë dalldije, saqë, po ta afrosh mashkullin afër një qenusheje të ngrohur, ai do të bëjë mekanikën e aktit në çdo pjesë të trupit të saj, si edhe mbi një qen mashkull, në këmbën e një njeriu, ose mbi një kafshë tjetër cilëndo. Pra mungon stimuli i vërtetë seksual me origjinë qendrore, cerebrale, sepse deri tani në të vërtetë asgjë nuk është organizuar në jetën psikike por ekzistojnë vetëm impulse të jetës vegjetative.

Në specien tonë kemi onanizëm fëminor, që konsiston në prekjen e gjenitaleve; onanizmi i pubertetit, në të cilin adoleshenti i mbizotëruar nga dëshira e nevojave seksuale, është nën ngacmimin e prodhimeve endokrine. Deri këtu bashkëpunimi me fantazinë nuk diskutohet që mungon. Ndjenja, mendime, vizione e kujtime, prekin e eksitojnë trurin e të riut, jo shumë prej stimujve që vijnë nga periferia, sa prej rikthimit të imazheve që ekzistojnë, është fantazi, janë eksitime që vijnë nga brenda personit. Atë që Havelock-Ellis e quan autoerotizëm. Pastaj kemi onanizmin e të rriturve që zëvendëson aktin seksual. Eshtë onanizëm i atyre që i kanë provuar marrëdhëniet seksuale.

Në këto raste instinkti stimulohet nga një imazh i përcaktuar që mund të jetë një person i njohur apo i panjohur që e duam nga larg ose që na mungon etj.

Pra kemi tre stade.

1. Onanizëm i fëmijërisë
2. Onanizëm psiko rievokues në pubertet
3. Onanizëm alucinativ, që rithërret në mendje eksperienca seksuale e figura reale femrash a pjesësh trupore (jo si në stadin e dytë imazhe ideale të papërcaktuara).

Këto janë tre format e onanizmit që si tek burri dhe tek gruaja në masë të ndryshme, sipas natyrës individuale, formimit e temperamentit, mund të quhen fiziologjike, (këto poqese bëhen normalisht nuk janë të dëmshme për shëndetin), dhe në formën e tretë kanë efektin e aktit seksual normal, megjithëse ndryshojnë se kërkojnë një sforco më të madhe e një lodhje të vlerave cerebrale që hyjnë në lojë për krijimin e imazheve e kujtimeve, gjë që nuk i kërkon akti seksual normal. Hammond vëren: "Shpirti i onanizmit ka një pjesë shumë aktive në prodhimin e orgazmës; onanizmi dëmton më shumë shpirtin, akti dëmton më shumë trupin". Edhe Krafft-Ebing thotë: "ndërsa akti është gati një akt refleksi automatik, në fakt onanizmi është i vullnetshëm dhe aktivizon e konsumon materien nervore, e cila ka një vlerë të lartë funksionale.

Ndërsa burrat masturbohen me dorë, mënyra më e përhapur që përdorin gratë për masturbim është futja e një ose më shumë gishtave në vaginë. Por është e njohur jo rrallë edhe futja e objekteve si: kalema, qirinj, karrota, shtiza, etj., etj, si dhe së fundi një insrtument i prodhuar për këtë qëllim që i ngjan organit mashkullor (që mbushet me ujë të ngrohtë i cili pastaj sprucohet nga një pompë që komandohet në fund e që imiton daljen e spermës).
Siç thashë onanizmi është karakteristikë edhe e kafshëve si tek peshqit, qentë, macet, kuajt etj.,etj., por më i afërt me njeriun sigurisht është majmuni që përdor dorën.
Onanizmi patologjik shpesh është i trashëguar, si p.sh. në një familje të studiuar nga Bloch, në të cilën, gjyshja ishte shtruar për dalldi masturbimi në çmendinë, ku kish vdekur; e bija ishte masturbatore edhe e mbesa e cila që në moshën 2 vjeçare masturbonte me të gjitha format e kënaqësisë seksuale me skuqje në fytyrë e mimikë karakteristike.
Tek fëmijët onanizmi vjen për shumë arsye, që nga më të dëmshmet është kur vjen si imitim i asaj që fëmija sheh të bëjnë nga ata që e mbajnë, plakat e pamartuara (që shpesh e mësojnë).
Për onanizmin si dhe aktin seksual ajo që dëmton është abuzimi.
Onanizmi nganjëherë arrin forcë të tillë tek disa individë të cilët arrijnë orgazmën seksuale vetëm kur mendimi i tyre drejtohet tek një person që e dëshirojnë, a që e kanë parë më parë. Një pjesë e masturbatorëve nuk arrijnë atë kënaqësi në aktet seksuale si me masturbim, sepse me masturbim arrin të imagjinojë gjëra nga më të paarritëshmet për këta.
Prostitucioni e onanizmi paraqesin shfryrjet e nevojës së instinktit seksual. Por masturbatorët janë individë normalë. Onanizmi ndërsa tek burrat është më i shpeshtë në moshat e pubertetit e rinisë, tek gratë është më intensiv tek ato të pjekura.
Nga abuzimi i onanizmit mbetet e goditur më shumë sfera cerebrale, onanistëve i zvogëlohet dëshira e i zbret kënaqësia sidomos në aktin seksual e nganjëherë dëmtimi arrin tësjellë deri impotencë (mungesë e energjisë virile), pa humbur dëshirën që provokon edhe derdhjen, por pa arritur forcën e nevojëshme për të hyrë në vaginë.
Një rast nga pacientët që kam patur, ishte një djalë që edhe pasi u martua vazhdonte onanizmin dhe nusja e tij e re, ende e virgjër, ishte shumë e shqetësuar se ai masturbohej para saj pa bërë dashuri me të.
Lufta kundër onanizmit është mbushja e kohës me sport, studim dhe shoqëri të shëndoshë moralisht, jashtë familjes e brenda saj.
(Në këtë përkthim të shkurtuar janë pjesët më interesante e më të rëndësishme të

veprës së gjerë "Seksi dhe Dashuria në jetën e njeriut e të kafshëve" të Ferdinando De Napolit, ish Docent i Klinikës Dermosifilopatike në Universitetin e Bolonjës, botuar më 1926 dhe ribotuar disa herë. Kjo është një vepër sa mjekësore aq psikologjike e filozofike në të cilën çështjet seksuale shihen të zbërthyera në këto tre plane. Ky përkthim i shkurtuar në shqip nuk ia ul aspak vlerat veprës, duke pasur parasysh se kështu është bërë një libërth për të gjithë duke hequr pjesët ekstremisht shkencore, sidomos ato që i përkasin jetës seksuale të njeriut dhe kafshëve. Gjithsesi mendojmë se kështu është kthyer në një libërth seksologjikë në shqip që ka një spektër më të gjerë, të përdorshëm e të nevojshëm për rininë shqiptare , duke mbushur sado pak mungesën e njohurive të edukatës seksuale në shkollën fillore,të mesme dhe fakultet. Ky libërth është një pjesë e shpirtit të madh të seksologut italian Ferdinando De Napolit, një kundërvim i tij ndaj çdo paragjykimi të mundshëm i bazuar në shkencë . Ai është ushqimi i mendjeve të zbrazëta, të paditura dhe i atyre që duan t'i mësojnë gjërat të bukura dhe të pastra ashtu siç janë në libërthin "Seksi dhe Dashuria në jetën e njeriut e të kafshëve", Flori Bruqi).

# SI TA JOSHNI PARTNERIN KUR KTHEHET NË SHTËPI

Për të pasur një marrëdhënie të mirë është e rëndësishme që të kombinohen dy faktorë: dashuria dhe seksi. Dashuria është një ndjenjë që lind natyrshëm ndaj edhe mundësitë për të dhënë këshilla janë të pakta. Ndërsa për sa i përket jetës në krevat ka disa mënyra, të cilat mund të vijnë natyrshëm, por edhe mund të mësohen. Disa nga këshillat që japin studiuesit janë:

**Shikimi**
Stimulimi me anë të vështrimit erotik eksiton të dyja gjinitë, por burrat janë më të prirë që të varen prej mënyrës se si e sheh partneria. Eksitimi i tyre vjen duke u rritur nga shikimi erotik, në të kundërt femra preferon përfytyrim mendor të seksit që ndizet.

**Tingulli**
Të gjithëve u pëlqen të dëgjojnë një rënkim kënaqësie që vjen nga buzët e të dashurës. Shumë çifte harrojnë kuptimin dhe rëndësinë e rënkimit, sidomos nëse është e përbashkët dhe bëjnë seks në qetësi absolute. Nëse shihni një film, ku aktorja gjatë eksitimit fillon të rënkojë më aq fuqi sa ka, sigurisht që pjesa më e madhe juaja do të ndjejë ndryshim në organin gjenital, por nëse ky rënkim vjen gjatë një akti seksual, jep marrëdhënies një dimension dhe kënaqësi tjetër.

**Aroma**
Aroma e trupit të partnerit është ajo që na lidh me shumë me të. Shpesh nuk është e nevojshme të harxhoni kaq shumë parfume dhe aroma të tjera për trupin, pasi aroma që mban trupi juaj është padyshim më e mira dhe më nxitësja.

**Shija**
Pastrimi i tepërt ka tendencën të largojë sekrecionet e seksit dhe shijen të cilën partnerët e pëlqejnë ta shijojnë. Ngacmimi dhe përkëdhelja me gjuhë e partner-it, sidomos gjatë seksit oral, është vërtet seksuale, kështu që përpiquni të mos largoni këtë ndjesi, duke përdorur produkte të tepërta pastrimi.

**Surprizim**
Dhurojini syve të tij habi dhe vishni diçka seksi, apo tërhiqeni partnerin duke

përdorur shenja delikate dhe seksi si, për shembull, duke lëpirë buzët apo duke hequr çorapet. Mos u shqetësoni nëse u duket vetja budallaqe, kur vjen puna për seks sa më shumë dramacitet, aq më mirë është. Ndizni disa qirinj, para se të bëni banjë, përdorni vajra aromatikë, gatuani pjatën e preferuar të bashkëshortit dhe ushqejani atë në krevat.

**Eksperimentet**

Është koha që të lini dritat ndezur, sepse imazhet e forta erotike i dhurojnë trurit tronditje kënaqësie. Nëse jeni duke bërë seks oral kujdesuni që ai të shohë gojën dhe gjuhën tuaj teksa e përkëdhelni. Kontakti i fortë i syve e bën atë të arrijë kulmin e eksitimit dhe e nxit për një seks më të fuqishëm.

**Çdo gjë kalon**

Performoni një striptizë për partnerin tuaj kur ai të jetë kthyer nga puna. Tregohuni të kujdesshme që të hiqni veshjet tuaja në mënyrë të ngadaltë dhe joshëse. Mos u ngutni dhe sigurohuni që të ruani kontaktin e syve. Nëse ndiheni në siklet, të jeni të sigurta që ai do të mendojë se në atë moment të dy keni shkuar në parajsën e seksit.

**Përmirësoni vetëvlerësimin**

Të kesh një jetë seksuale të kënaqshme do të thotë së pari të dish të vlerësosh veten. Nëse një femër nuk vlerëson tiparet, trupin apo aftësitë e veta, atëherë është absurde të presë që ta vlerësojë dikush tjetër dhe, në këtë rast, partneri i saj. Nëse arsyeja që partnerët vuajnë lidhjen e tyre për shkak të mungesës së vlerësimit, atëherë ka një rrugë përmes së cilës mund të ndihmojnë marrëdhënien e tyre. Një mënyrë për të përmirësuar vetëvlerësimin kërkon të rigjykoni nivelin e vlerësimit tuaj dhe të krijoni një plan për të arritur qëllimet që i keni vënë vetes. Edhe pse mund të jetë e vështirë të jeni të ndershëm dhe të mos kritikoni veten, është një zgjidhje shumë e mirë të filloni të vini një listë rreth të gjitha gjërave që bëni dhe nuk bëni, dhe të shihni se çfarë nuk shkon në karakterin tuaj. Kjo mund të jetë pak e rrezikshme sepse shumë prej njerëzve, në këtë kulturë "vetështhëruese", e kanë të vështirë të flasin për veten e tyre.

**Të transmetosh erotizëm**

Meshkujve u pëlqen të injorohen dhe të dëshirohen njëkohësisht. Për këtë duhet të veprosh në disa drejtime. Nganjëherë duhet të afrohesh, pastaj të tërhiqesh,

të marrësh iniciativën dhe pastaj të të joshin. Përpiqu të jesh e natyrshme dhe të bësh lëvizje të paramenduara. Sigurisht që nuk mund të ndryshoni në mënyrë natyrale gjoksin apo shpatullat tuaja, por nëse zgjidhni veshjen e duhur, paraqitja juaj e jashtme do të përmirësohet dhe bashkë me të edhe vlerësimi për veten. Nëse keni besim tek vetja, atëherë do të keni besim në çdo gjë që do të bëni dhe në aktin tuaj seksual do të ndjeheni në formë dhe të sigurt që po i dhuroni parterit kënaqësinë që do të dëshironte. Të kesh vetëkontroll do të thotë të jesh e aftë të komunikosh emocionet, ndjenjat dhe, në fund të transmetosh erotizëm në çdo gjest, në çdo shikim, në çdo fjalë.

**Aspekti emocional në çift**

Teoritë e psikologjisë së zhvilluar pohojnë se mashkulli duhet të kujdeset më shumë për mbrojtjen fizike të partneres se sa aspektin emocional, sepse kjo ndihmon të dy parterët. Nga ana tjetër mendohet se femrat mërziten më shumë për tradhtinë emocionale dhe interesi i tyre i zhvilluar vlen më shumë kur njeriu i tyre i zemrës ndodhet pranë saj për të ndihmuar në rritjen e fëmijës. Por studiuesja R. Harris, e Universitetit të Kalifornisë, sfidoi teoritë në tre studime të ndryshme. Në studimin e parë, studiuesit masnin trysninë e gjakut në ritmin e zemrës për një grup meshkujsh e femrash, ndërkohë që ata imagjinonin skena në të cilat partnerët e tyre bënin tradhti seksuale apo emocionale. Ajo zbuloi se meshkujt paraqisnin një reagim më të madh fizik ndaj tradhtisë seksuale, ndërkohë që femrat reagonin ndaj të dy skenave, me një tendencë të lehtë për t'iu përgjigjur më shumë, që ashtu si edhe burrat, skenës së tradhtisë seksuale.

# SUPER FORCË NË SEKS JANË DIJET E JO MUSKUJT

Shumë nga vështirësitë dhe problemet e jetës sonë seksuale mund të evitohen, po qe se gjatë marrëdhënies seksuale zbatoni tre rregulla të thjeshta, të cilat ekspertët i kanë quajtur të arta.

**1- Damat "kalojnë përpara"**

Kjo do të thotë që gjatë marrëdhënies seksuale duhet të synoni që gruaja të arrijë e para në orgazmë. Për ta realizuar këtë duhet të provoni çdo lloj eksitimi që dëshiron gruaja. Klitori i saj duhet të eksitohet me çdo mënyrë të mundshme. Qëllimi duhet të jetë i qartë - ajo të arrijë e para në orgazmë. Kjo nuk duhet kuptuar sikur burri po tregohet "kavalier" (sikur hap derën që të kalojë gruaja përpara). Jo, kjo duhet kuptuar prej të dyve si domosdoshmëri fiziologjike. Këtë e kanë ndjerë të gjitha gratë, këtë e dinë mirë të gjithë burrat dhe këtë e thonë të gjithë seksologët. Pas orgazmës dhe ejakulacionit trupi i burrit kërkon një periudhë kohore të caktuar për t'u rikuperuar, përpara se të përsëritë një performancë të re. Kështu është fiziologjia seksuale mashkullore. Gjatë kësaj periudhe kohore që quhet periudha refraktare, burri nuk i përgjigjet asnjë ngacmimi seksual. Koha sa zgjat kjo është individuale dhe varet nga mosha, gjendja shëndetësore, zakonet që ka formuar burri, nga shkathtësitë seksuale të partneres dhe nga koha që çifti nuk ka kryer marrëdhënie seksuale. Ka burra që pas një ejakulacioni u duhet një ose disa ditë që të kenë një ereksion të ri. Gratë nuk kanë nevojë për këtë kohë rikuperimi. Ato janë multiorgasmike. Kjo do të thotë se shumë prej tyre mund të arrijnë orgazma të përsëritura pa patur nevojë të bëjnë pushim. Burrat, siç dihet, jo rrallë kanë probleme me ereksionin gjatë marrëdhënies seksuale. Shumica e këtyre problemeve janë psikologjike. Por kur një djalë ose një burrë ka provuar probleme erektile gjatë bërjes dashuri më parë, ai bëhet obsesiv, dëshpërohet, merakoset dhe është në ankth për mënyrën se si do ta luajë rolin e dashnorit sot. Ky ankth shpesh shoqëron gjithë marrëdhënien dhe sa më shumë djali dëshiron të ketë një ereksion, aq më shumë ereksioni bëhet i pamundur. Në këto kushte të dëshpëruara për të, e vetmja gjë që mund të ndihmojë për të rritur vetëbesimin është momenti kur ai do të shikojë partneren e tij duke arritur kënaqësinë seksuale. Kur gruaja arrin e para në orgazmë, kjo është një mrekulli, që bën të largohet 90 përqind e frikës që ndjejnë burrat për suksesin e performancës seksuale.

**2- Gruaja vendos kur është koha**

Gruaja duhet të përcaktojë kohën kur duhet të kryhet penetrimi. Nuk ka rëndësi pozicioni. Në çdo pozicion që ata janë kur bëjnë dashuri, sinjalin për "penetrim" duhet ta japë gruaja. Provoni të pyesni një burrë: si e kupton ai që partnerja është gati për marrëdhënie? Ata nuk dinë se thumbat e gjinjve të gruas erektohen edhe nga të ftohtit pa ndjerë kurrfarë eksitimi seksual, madje ka edhe gra që thumbat e gjinjve të tyre nuk erektohen kurrë. Nga të gjitha sa thamë kuptohet se e vetmja që e di me siguri kohën kur është gati dhe kur duhet kryer penetrimi, është vetë gruaja.

**3- Gruaja duhet të drejtojë**

Gruaja duhet të ketë nën kontroll shpejtësinë me të cilën gjërat procedojnë drejt kënaqësisë seksuale. Kur burri e lejon gruan që ajo të drejtojë, ai ka zgjedhur mënyrën më të sigurt për të kuptuar çfarë ndodh. Këto rregulla janë të thjeshta por shumë çifte nuk i dinë dhe nuk i zbatojnë. Disa burra edhe kur i dinë këto rregulla nuk i zbatojnë sepse i pengon krenaria mashkullore. Ata nuk e lënë drejtimin e lojës seksuale në dorë të atyre që e lozin më mirë. Kjo bën që marrëdhënia seksuale të mos jetë e kënaqshme, veçanërisht, për gruan dhe kjo bëhet shkak që jeta të humbasë shumë nga kualiteti i saj. Burrat, duhet të kuptojnë atë që e kanë shumë vështirë ta pranojnë: Seksualisht janë më të dobët se gratë. Superforcë në seks janë dijet dhe jo muskujt.



**Atmosfera e dashurisë**

Atmosfera e një dashurie të fshehur është si thirrja e sirenave për Odisenë. I lëmë të thërrasim për t'i dëgjuar, dhe pastaj t'i shijojmë. Dashuria e ndaluar (tradhtia), të tërheq kaq shumë saqë të ndryshon dhe këndvështrimin e botës, dhe është shumë tërheqëse, sepse është një sfidë e përditshme me fantazi nga më të ndryshmet, që kjo dashuri të mbetet sa më e fshehtë. Nuk duhen bërë takime të fshehura, puthje të rastit, histori dashurie të ndaluara sepse kanë gjithmonë një çmim dhe të shtrenjtë. Po si mund të thuash jo? Ajo vjen pa pritur, në formë dhe mënyra nga më rrëqethëset. Në fund të fundit është e rëndësishme të dini ta njihni dhe t'i bëni vend pranë. Ka një sekret të vogël që të dish ta përdorësh këtë "ngarkesë erotike" që është brenda jush: "Lasciarsi andare", lëshojeni vetveten si një makinë pa frena tek personi që ju ka krijuar këtë ngarkesë, sepse është e kënaqshme, e domosdoshme dhe ju lehtëson dhe jetoni më mirë psikologjikisht.

**Partneri ideal**

Gjithçka është e shkruar në yje, madje dhe dita e lindjes dhe e vdekjes. Fjalët e tyre shpesh janë “tepër të pabindshme” për dikë, i cili nuk beson tek fati, nuk beson në Zot, nuk beson në fenomene hyjnore, apo të pashpjegueshme. Njeriu është qenia me e “pabindur”, që duke u mbështetur në kapacitetin e tij të të konceptuarit të gjërave, dyshon në çdo gjë që thuhet apo shkruhet. Ndonjëherë themi “Përse duhet të besoj në teori të tilla, përse duhet të mendoj se për mua qenka e shkruar që do të lidhem me dikë dhe që ai/ajo plotëson boshllëkun tim?” Pyetje kjo që e gjen përgjigjen në gjithsecilin prej jush. Jam e lumtur, mund të thotë dikush, kam gjetur personin ideal për mua, kam gjetur zemrën apo shpirtin tim, jam pranë partnerit të jetës. Po nëse është kjo gjë e vërtetë, nëse vërtet ke gjetur shpirtin tënd binjak, atëherë përse gjithë ai dyshim në zemrën e tuaj? Në momentin e përputhjes me partnerin e duhur çdo ndjenjë e tillë zhduket.



**Aktivë seksualisht**

Kur jeni të përgatitur keni më shumë mundësi për të zgjedhur, më shumë liri dhe kënaqësi. Në qoftë se dëshironi të jeni aktivë nga ana seksuale, marrëdhëniet seksuale duhet t’i shihni si kënaqësi, por njëkohësisht atyre duhet t’u kushtoni vëmendje serioze. Nëse doni që të shmangni shtatzëninë dhe infeksionet që transmetohen
në rrugë seksuale, duhet të përdorni metodat mbrojtëse kontraceptive. Mund të jeni në dijeni të një liste mjetesh kontraceptive që mund t’i përdorni për të shmangur shtatzëninë. Disa prej tyre sigurojnë mbrojtje edhe nga infeksionet që transmetohen në rrugë seksuale. Nëse keni pyetje, shqetësime ose vështirësi rreth mjeteve kontraceptive, konsultohuni me specialistë në Shoqatën e Planifikimit Familjar ose me mjekun. Mjete kontraceptive për femrat janë ato që merren nga goja, si: pilula ose tableta që përmbajnë hormone të cilat e ndalojnë procesin e lëshimit të vezëve nga vezoret çdo muaj.

# TRADHTIA E KA EMRIN BURRË APO GRUA?!...

Psikologët janë të mendimit se shumica e femrave tradhtojnë për t' u ndjerë emocionalisht mirë dhe jo thjesht për nevoja seksuale. Interesante është se meshkujt nga ana e tyre pohojnë krejtësisht të kundërtën, duke theksuar se ata tradhtojnë më shumë për të përmirësuar ekuilibrin e tyre seksual se sa atë emocional. Ju a jeni e sigurt për veten tuaj dhe akoma më tepër për partnerin tuaj? Besoni se po të ndodheni përballë një bukuroshi apo bukuroshëje, dy metra, me sy të kaltër, do të mund t'i thoni 'jo" ngacmimeve të tij/të saj erotike? Nga ana tjetër, a do të rezistojë partneri juaj ndaj një bukuroshëje, me lëkurë të tejdukshme e cila është edhe e zgjuar dhe ka humor? Ne vendosëm të analizojmë këtë temë kaq delikate dhe të vjetër sa vetë bota, të hedhim një vështrimin të shpejtë në mëkatet tona si dhe t'iu ofrojmë mënyra për të kuptuar nëse partneri juaj ... shëtit lule më lule. Sepse, le të themi të vërtetën, monogamia është e mrekullueshme, por tradhtia është tepër e këndshme... kur lexon rreth saj.

**AI/ Pi alkool**

Sipas sondazheve ka rezultuar se meshkujve, të cilëve ju pëlqen alkooli besojnë se tradhtia nuk është gjë e keqe. Ndërsa vetëm 18 % tregojnë se ajo, është e keqe.

**AJO/ Ndjehet vetëm**

Një grup psikologësh janë të mendimit se shumica e femrave tradhtojnë për arsye të përmbushjes emocionale se sa thjesht për nevoja seksuale.

**AI/ Nxjerr shumë para**

Disa shkencëtarë mbrojnë idenë se meshkujt, të cilët kanë një punë të mirë, që ju sjell fitime të mëdha, janë më të prirur për të tradhtuar. Kjo sepse atyre në përgjithësi ju pëlqen të rrezikojnë, si në çështjet profesionale ashtu edhe erotike.

**AJO/ Ushqen familjen**

Femrat e karrierës kanë më shumë shanse për t'u njohur me meshkuj si në ambientin e tyre familjar, ashtu edhe përmes marrëdhënieve publike. Zakonisht meshkujt adhurojnë një kolege-femër të tillë dhe bëjnë gjithçka për t'a shtënë në dorë.

**AI/ Është djalë qyteti**
Sipas studimeve, meshkujt që banojnë në zona të mëdha urbane kanë më shumë lidhje jashtëmartesore se ata të cilët jetojnë në zona rurale.

**AJO/ Është në zi**
Nëse njëri nga prindërit largohet nga jeta, një femër mund të guxojë të bëjë diçka, për të cilën nëna dhe babai nuk do të ishin dakord, sikurse është edhe tradhtia.

**AI/ U martua pak kohë më parë**
Disa të sapomartuar e kanë shumë të vështirë që të përshtaten me ndryshimet e reja të jetës së tyre, sikurse mund të jetë edhe martesa, ndaj dhe gjejnë prehje në lidhje jashtë saj.

**AJO/ i pëlqen të rrezikojë**
Femrave që ju pëlqen rreziku kërkojnë gjithnjë përpeci dhe janë më të gatshme për t'u përfshirë në aventura erotike edhe jashtë martesës.

**AI/ Punon jashtë orarit**
Një mashkull i cili punon me ritme të çmendura e ka shumë të lehtë që të shkelë kurorën e tij. Në fund të fundit ai e ka të gatshme arsyetimin dhe të tjerët e kanë shumë të vështirë t'a zënë me presh në duar.

**AJO/ Interesi**
Femrat, të cilat lidhen në martesë për interes, nuk e kanë të vështirë që të tradhtojnë sa herë atyre ju jepet mundësia për të fituar diçka, sado e vogël të jetë vlera e saj.



**Tradhtia, shenjat e para**

Tregoni kujdes rreth të dhënave të mëposhtme, për të vërtetuar nëse partneri juaj ju tradhton.
Përgatitet të tradhtojë
Ndryshon shoqëri. Ndoshta kërkon që t'u shmanget konfrontimeve të ndryshme, por ju duhet ti mbani sytë hapur.
-Gjen një hobi të ri për t'u marrë në kohën e lirë. Një interesim i tillë i befasishëm mund të hedhë dritë mbi faktin se kërkon të bëjë për vete ndonjë studente të arteve

-Fillon të kujdeset për regjimin e tij ushqimor dhe pamjen e tij të jashtme shumë më tepër se më parë.
-Blen të brendshme të reja. Ndoshta shpreson se ndonjë njohje e re do të interesohet edhe për botën e tij të brendshme...erotike.
-Kundërshton me gjysmë zëri për të drejtat e tij ku shkelen. Nëse kjo nuk vjen nga stresi i madh që ka, atëherë duhet të gërmoni për ndonjë lidhje të fshehtë të tij.

**Ka shkelur me të dyja këmbët**

-Ju akuzon se e tradhtoni. Vetëdija e tij fajtore e bën që t'i shohë të gjithë si tradhtarë.
-Ju kritikon vazhdimisht. Ndonjë veçanti e juaja, që dikur e shikonte si të lezetshme, tani i duket e bezdisshme. Dhe kjo, sepse përdor dobësitë tuaja si arsyetim.
-Nuk ju merr me vete në takimet që ka me kolegët. Shumicën e lidhjeve jashtë martese ai i ndërton në ambientin e punës.
-Ju sjell dhurata të paarsyeshme. Jo se nuk i vlerësoni lulet dhe çokollatat por cila është në fakt arsyeja që i pranoni?
-Nuk ju lë të përdorni pa praninë e tij telefonin apo kompjuterin e tij. Kohë më parë nuk kishte kundërshtim për një gjë të tillë.Disa shkencëtarë mbrojnë idenë se meshkujt, të cilët kanë një punë të mirë, që ju sjell fitime të mëdha, janë më të prirur për të tradhtuar. Kjo sepse atyre në përgjithësi ju pëlqen të rrezikojnë, si në çështjet profesionale ashtu edhe erotike.

# MODA E RE E MËSHKUJVE JAPONEZË PËR T'I SHPËTUAR NDARJES SË FAMILJES

**Nuk ka të bëjë shumë me ndjenjën, por me frikën se me ikjen e gruas u "fluturon" më shumë se gjysma e pasurisë**

Fjalë të ëmbla dashurie? Një burrë japonez nuk i di fare se çfarë janë. Maksimumi që një mashkull japonez mund t'i thotë së dashurës së vet është "anata" që do të thotë "ti", ndërsa ajo e kupton si "e dashur". Po gruas? Asnjëherë. Për gratë nuk ka asnjë fjalë të ëmbël në fjalorin e tyre, maksimumi mund t'i thonë "ehi", që ngjan më tepër me një tingull të pa artikuluar të ngjashëm me një pasthirrmë se sa një fjalë. Në fakt, shoqatat e grave japoneze prej kohësh po mendonin për një rebelim, sepse të gjitha gratë japoneze ishin të lodhura të prisnin që në mbrëmje bashkëshorti i tyre të kthehej në shtëpi, pasi kishte kthyer ca gota me miqtë dhe pastaj të shtrihej direkt në krevat për t'u qetësuar. Por fati u ka buzëqeshur edhe atyre. Prej pak kohësh kanë gjetur një rrugëdalje, falë një ligji të vitit 2003, që ka hyrë në fuqi në prill. Ky ligj i lejon gratë të marrin më shumë se 50 për qind të pensionit të bashkëshortit në rast ndarjeje. Pikërisht që kur ligji ka hyrë në fuqi, divorcet në Japoni janë rritur me 6 për qind, ndërkohë pritet që këto shifra të arrijnë maksimumin në një vend ku martesat po bëhen gjithmonë e më të rralla, sidomos për gratë, që prej disa kohësh kanë zbuluar kënaqësinë e të qenit beqare. Por edhe mesogratë, të martuara prej vitesh, nuk ngelen pas: edhe ato kërkojnë të zbulojnë këtë kënaqësi. Në fakt, ato që kanë kërkuar më shumë divorcin në muajt e fundit kanë qenë gra rreth të 50-ve, burrat e së cilave janë afër moshës së pensionit. Në fakt nuk ka gjë më të keqe se sa të kesh gjithë ditën në shtëpi një burrë, i zoti vetëm për të dhënë urdhra dhe për të komanduar: shapkat, gazetën, cigaret, ushqimin! Në Japoni, gratë i konsiderojnë burrat pensionistë si "pengesë", nga ato që nuk mund t'i heqësh qafe kollaj. Por ligji i ri është plotësisht në anën e tyre. Nuk është e nevojshme të presësh vdekjen dhe pensionin si e ve, sot mund të çlirohesh kollaj nga këto "pengesa" dhe të jetosh si zonjë me gjysmën e pensionit të tij. Por burrat janë organizuar menjëherë për t'u mbrojtur nga kjo padrejtësi, sepse sipas tyre, "të jesh i divorcuar është njëlloj sikur je i vdekur. Ne jemi tërësisht të paaftë për t'u kujdesur për veten, për nevo-

jat tona të përditshme", thonë shumë burra japonezë, në moshë mbi 50 vjeç. Për këtë qëllim, është krijuar "Shoqata kombëtare e burrave besnikë". Për momentin, numri i burrave që bëjnë pjesë në këtë shoqatë është rreth 4000, të gjithë me moshë afër asaj të pensionit, të gjithë të trembur deri në palcë nga ideja se gratë e tyre duan t‘u kërkojnë divorcin. "Anëtarët" mblidhen një herë në javë dhe ndjekin kurse për të mësuar t‘i trajtojnë gratë e tyre si qenie të brishta njerëzore, t‘u bëjnë atyre dhurata dhe mbi të gjitha t‘u thonë "të dua". "Është shumë e vështirë, është diçka që bie ndesh me kulturën tonë. Si mund t‘i them të dua. Nuk e bëj dot. Nuk jam aktori i ndonjë filmi amerikan", thotë një burrë 57 vjeç, i cili, edhe ai, ndjek kurset e kësaj shoqate. Ndoshta frika e divorcit e ka detyruar të angazhohet në ushtrimet "detyruese" ku përfshihen: vajtja në shtëpi me një tufë të madhe lulesh për gruan, buzëqeshja, shtrimi i tavolinës herë pas here dhe përpjekja për të kaluar të paktën dy mbrëmje në javë në shtëpi, në shoqërinë e shoqes së jetës. Për rrogëtarët japonezë, koha pas pune konsiderohet një punë e dytë. Për ta është e detyruar të shkojnë të pinë me kolegët dhe shefat deri natën vonë, ndryshe nuk quhen burra të vërtetë dhe nuk mund të bëjnë dot karrierë. Sapo hyn, në selinë e shoqatës të bie në sy një tabelë e madhe ku është shkruar: Mos harro! Kur zihesh me gruan duhet të vazhdosh të përsërisësh vetveten. Nuk mund të fitoj! Nuk dua të fitoj!". Më pak fjalë, burri duhet ta bindë veten se gruaja ka gjithmonë të drejtë, përndryshe divorci është në prag. Drejtori i qendrës i klasifikon burrat që ndjekin kurset e "rehabilitimit sentimental" me nota nga 1 deri te 10-ta. Sipas tij, meriton notën 1 burri që ka qëllime të mira, kërkon të mësojë, por nuk mëson shumë nga frekuentimi i këtyre kurseve, ndërsa notën dhjetë e meriton burri që me sjelljen e tij të përditshme arrin t‘i tregojë gruas që e do vërtet shumë, madje që arrin t‘i thotë, edhe pse me gojë të mbyllur: "të dua". Deri tani, vetëm një burrë në 4000 të tillë, e ka merituar plotësisht notën dhjetë, ndërsa të tjerët i ngjisin me shumë mundim "shkallët", vetëm nga frika e pleqërisë që mund ta kalojnë vetëm. "Burrat japonezë mendojnë se gratë e tyre duhet të kujdesen për ta në çdo detaj, sikur të ishin fëmijë dhe nuk shqetësohen aspak të dinë nëse gratë e tyre ndihen apo jo të lumtura. Por tani, që kërkesat për divorc janë rritur sidomos midis çifteve me moshë mbi 50 vjeç, fillojnë t‘i thërrasin mendjes mirë", thotë një këshilltar për çështjet familjare në Bashkinë e Tokios. Edhe gratë e disa prej "studentëve" vullnetarë të këtyre kurseve, shprehin ndjenjat e tyre, e ndiejnë se po u lindin në zemër mendime të ndryshme për burrat e tyre. Ndoshta dashuri? Një zonjë 54-vjeçare, që pasi kishte analizuar gjërat me kujdes, kishte vendosur të kërkonte divorcin nga bashkëshorti i saj, ngeli pa fjalë kur pa se për ditëlindjen e saj i erdhi në shtëpi një buqetë e madhe me 54 trëndafila të kuq dhe një kartolinë ku shkruheshin fjalë plot dashuri.

Ndoshta tani do të kthejë mendje, të paktën kështu ka deklaruar në një emision televiziv, në një nga ato debatet ku kohët e fundit diskutohet gjithmonë e më tepër çështja e divorcit dhe efektet pozitive të kurseve për "rehabilitimin" e meshkujve. Megjithatë ka nga ata që mendojnë se faji nuk është vetëm i burrave. Faji duhet kërkuar te sistemi i raporteve ndërpersonale që duhet rishikuar dhe rrogëtarët nuk duhet të jenë më skllevër të punës dhe të detyruar të shkojnë në lokale pas pune. Fatmirësisht që mes të rinjve këto probleme nuk ekzistojnë ende.

# MARRËDHËNIET NË ÇIFT MBAS MOSHËS 45 VJEÇARE

Seksi dhe mosha e thyer ose të moshuarit është një marrëdhënie e cila nuk është diskutuar shumë, as në qendrat mjekësore. Por disa fizikanë janë shprehur se kjo situatë duhet të ndryshojë sepse pacientët e moshës së mesme kanë një jetë aktive seksuale dhe rastet ku ata mund të preken nga sëmundjet seksualisht të transmetueshme (STD) mund të rriten. Sidoqoftë viagra, divorcet në moshën e mesme, lidhjet online apo injoranca e thjeshtë, janë faktorë që tregojnë rrezikun e shfaqjes së sëmundjeve seksualisht të transmetueshme. Këtë e tregojnë qartë edhe studimet e ndryshme. Një studim i publikuar online javën e kaluar nga gazeta Sexually Transmitted Infections (Infekstionet seksualisht të transmetueshme) tregoi edhe shenjat trupore e fizike që shoqërojnë këto faza. Në një studim të kryer, Oloëokure dhe grupi i tij i studimit numëruan plot 4 445 infeksione (përfshi HIV) të raportuara në 19 klinika në Angli. Nga 1996 deri në 2003 rastet totale të klamidias, urdhjes genitale, gonorreas, sifilizit dhe lythit gjenital tek moshat mbi 45 vjeç rritešhin 127 për qind, nga 344 raste në 1996 në 780 në 2003. "Rastet e shfaqjes së sifilizit dhe klamidias janë të përhapura në të gjitha moshat", thotë Dr.Sharon Lee, fizikan në Kansas City dhe drejtor mjekësor i HIV Ëisdom për të gratë e moshuara.

Shëndeti seksual

Por gabimi më i kritikueshëm është fakti që personat e kësaj moshë të mesme apo edhe të moshës së tretë nuk kanë informacionin e duhur rreth shëndetit seksual dhe ndryshimeve që ndodhin. Shumë të rritur mendojnë se kondomët nuk janë aspak të nevojshëm pas menopauzës apo me partnerët të cilët tashmë i njohin. Lee thekson se "njerëzit duke u moshuar nuk shqetësohen më rreth shtatzënisë dhe i largohen masave mbrojtëse. Kjo lidhet me mungesën e edukimit rreth STD.

Një studim i kryer në maj 2008 tregoi se personat mbi moshën 45 vjeç të cilët kanë marrëdhënie seksuale me më shumë se dy partnerë duhet të përdorin rregullisht kondomë, pasi rreziku i transmetimit të sëmundjeve seksuale është më i lartë se të moshat e tjera.

Rreth moshës 45 vjeç e më lart, zotërinjtë e qytetëruar në veçanti janë shumë pak të ekspozuar ndaj informacioneve rreth shëndetit seksual, dhe shumë pak vende në botë përhiqen të përhapin në masë këtë informacion kaq të rëndësishëm për shëndetin dhe mirëqenien e njeriut. Se pari kujdesi fizik duhet të jetë një detyrë

natyrale që të burojë në ndërgjegjen e gjithsecilit për t'u kujdesur për shëndetin e tij, por sipas studiuesve disa mjekë i shmangen dhënies së këtij informacioni pasi ndihen të parehatshëm për të diskutuar me persona të moshës së thyer, apo më keq ata bëjnë supozimin e gabuar se "personat e moshës së thyer nuk janë të përfshirë në jetën seksuale pas një farë moshe". Kjo mungesë dhe pamjaftueshmëri e informacionit tregon për përjetësimin e injorancës. Kështu Lee, fizikan, thotë se deri kur të jemi stabilizuar me shprehjen e nevojave dhe problemeve seksuale atëherë do të stabilizohet sjellja shoqërore mes brezave, kjo do të thotë që të rinjtë dhe të moshuarit të flasin me njëri-tjetrin. "Kjo inkurajon prindërit të bisedojnë më fëmijët e tyre, por tani ne duam të inkurajojmë fëmijët të flasin me prindërit dhe gjyshërit e tyre", përfundon Lee.

**Mirëkuptimi në jetën në çift**

Meshkujt frikësohen se gjatë lidhjeve nuk do të realizojnë intimitet dhe mirëkuptim për jetë të kënaqshme seksuale. Nëse edhe partneri juaj e ndien këtë frikë, është e sigurt se ju nuk flisni hapur për seks. Ju mund të bisedoni për ndjenjat, synimet profesionale, për planet që keni me fëmijët tuaj... por vetëm për seks jo. Ky është problem i shpeshtë midis partnerëve, ngaqë meshkujt mendojnë se seksualiteti është çështje instinktive, shumë e natyrshme për të cilën nuk ka nevojë të flitet. Por pas heshtjes së tij mund të fshihet frika se dëshirat e tij seksuale ju duken të pahijshme. Gjatë aktit seksual ju shikon në sy? Ndjek çdo ndryshim në frymëmarrjen tuaj? Shpesh ju pyet: "Të pëlqen? Këto shenja nuk duhen lënë pas dore, nëse vazhdimisht është i kujdesshëm, e harron veten dhe mund të ndodhë që ta humbë ereksionin.



**Frika në kontaktet e para**

Frika kryesore e mashkullit është se nuk do të jetë shumë i aftë dhe nga kjo pastaj vijnë të gjitha frikërat. Është e shpeshtë në fillim të lidhjes ose të kontaktit për një natë. Te çiftet më me përvojë kjo frikë humb ngaqë kënaqësia e partneres është dëshmi e aftësisë të tij. Në qoftë se ai është edhe më tutje i pasigurt, edhe pas lidhjes suaj më të gjatë, pyesni veten - mos është problemi te ju? Ndoshta e vlerësoni ashpër ose mendoni se nuk është mjaft i mirë për ju. Për shkak të ngarkesës së vazhdueshme, nuk mund të arrijë atë që do. Në qoftë se doni të keni mirëkuptim, harroni konfliktet, agresivitetin. Nëse marrëdhëniet nuk kanë qenë të mira, mos e fajësoni as atë e as veten, duke menduar se nuk keni qenë të mirë ose të bukur. Analizoni jetën tuaj seksuale. keni kujdes kur ai dëshiron të

bëjë dashuri, natën ose ditën, në dhomën e fjetjes apo në ndonjë ambient tjetër. Dhe provoni në momentin kur ai është më i disponuar.

**Transformimi në shtrat**

Nëse gjatë marrëdhënies seksuale veprimet e tij janë shumë të eksituara, me një ritëm të ndryshëm nga ai i ëmbli dhe sensuali, ndoshta nuk është shenjë e një dëshire të papërmbajtur, por e kundërta. Por nëse është shumë i shpejtë dhe i ashpër edhe në përkëdhelje, atëherë bëhet fjalë për mungesë eksperience dhe pak ndrojtje. Drejto duart e tij me të tuat dhe fillo të bësh dashuri në një pozicion që të lejon të drejtosh ritmin, ndoshta duke qëndruar sipër tij. Disa meshkuj transformohen në krevat, humbasin çdo vetëpërmbajtje dhe shenjë respekti, bëhen të egër në veprime dhe në fjalë. Nëse partneri yt sillet kështu, është seksualisht i papjekur dhe ka mbetur në idenë e agresivitetit të seksit, i nënkuptuar si nënshtrim i femrës. Nëse kur jeni në shtrat nuk ekzistojnë parapërgatitjet dhe gjithçka fillon menjëherë e drejt në temë, atëherë ai është një egoist. Tashmë të gjithë dinë që femrat i adhurojnë puthjet dhe përkëdheljet.

# MENTALITETI I DY FAMILJEVE SHQIPTARE,DETYRON TË RINJTË TË FSHEHIN DASHURINË

Edhe pse jetojmë në shekullin e XXI ende mentaliteti ndikon në jetënb e të rinjve shqiptarë. E ndikimi i tij ndihet padyshim në lidhjet e raportet dashurore që krijojnë të rinjtë. E këto mentalitete mund të ndikohen për shkak të fesë, përkatësisë etnike, moshës,etj. shpesh herë na duket sikur këto mendime janë shuar, por e vërteta duket të jetë ndryshe, sidomos për disa zona të vendit. Pre e ndrydhjes që shkakton ky mentalitet duket të jetë bërë dashuria e dy të rinjve, të cilëve iu desh të kalonin një sërë peripecish për të triumfuar dashurinë e tyre. Historia e Romeos dhe Zhulietes rikthehet në kohë, por kësaj radhe fatmirësisht jo me fund tragjik. Mentaliteti i ndrydhur i familjeve shqiptare ka detyruar dy të rinj të fshihen për të mbrojtur dashurinë e tyre. Shkak për këtë është bërë diferenca e moshës dhe prejardhja e vajzës, e cila ka lindur në Gjilan të Kosovës. Personazhi është Blendi, një djalë 22-vjeçar, i cili dashurohet me një vajzë nga Kosova, Valdeten, midis të cilëve ka një diferencë prej 10 vitesh. Të detyruar të largohen nga familjet përkatëse, për shkak të mentalitetit të rinjtë i drejtohen gazetës për të treguar peripecitë më të cilat janë përballur gjatë këtyre muajve. Sipas Blendi Nonit, i lindur në Komunën Polis të rrethit të Librazhdit, “Dashuria nuk njeh moshë, krahinë, bindje politike apo besim fetarë”. Tërësisht i çliruar nga komplekset i riu nga Librazhdi, rrëfen kërcënimet e kryefamiljarit të tij, i cili i ka thënë se nuk do t’i japë kurrë pëlqimin për lidhjen më Valdeten. Babai i Blendit, gjatë sherrit të bërë fillimisht ku u vu në dijeni të kësaj lidhje ka deklaruar se do të preferonte t’i flijonte këta të rinj, sesa të shikonte të birin që të martohej me një vajzë nga Kosova dhe aq më shumë një diferencë të madhe moshe. Të rinjtë martohen në fshehtësi dhe përballen me kërcënimet e familjarëve, të cilët ende nuk kanë hequr dorë nga tentative për të frenuar këtë dashuri.

**Rrëfimi i Blendi Nonit**

“Historia jonë e ka zanafillën pikërisht në qytetin e bukur bregdetar të Durrësit, ku në plazh në lagjen “Iliria”. Unë isha i punësuar në një lokal, si kamerier duke qenë se ky lokal e respektonte 8-orarëshin mbasdite, unë isha i lirë dhe kështu

që shkoja të lahesha në det, pikërisht këtu unë do të njihesha me dashurinë e jetës time Valdeten. Duke thurur ëndrrat tona të bukura si çdo i ri, vendosem të lidhim jetën bashkë, pa e ditur që kjo jetë do të na lodhte shumë. Mbasi kalojnë disa muaj ne e mbajmë lidhjen tonë në jetë nëpërmjet telefonit e internetit. Unë i detyruar vendosa t'i tregoj familjes time për nusen time të ardhshme Valin. Pikërisht këtu nisin peripecitë. Asnjë nga familjarët e mi nuk ishin të mendimit të jemi ne të dy bashkë, duke pohuar babai, ti me kosovare? Dhe aq më tepër me kaq diferencë në moshë? Kurrë jo! Nëse ju vendosni të jeni bashkë po me detyroni t'i them burgut hapu duke ju vrarë të dyve si qen", rrëfen Blendi. I trembur nga kërcënimet djaloshi mendon t'i drejtohet organeve të drejtësisë. "I irrituar nga këto gjëra dhe aq më tepër i trembur për jetën time, mendova që të drejtohem në stacionin policor të Librazhdit, për të denoncuar këtë rast mbasi jeta ime dhe e Valit ndodhej në rrezik. Duke parë se shkaktari kryesor i të gjithë kësaj ishte babai im, nuk më lejoi ndërgjegjja të bëja një gjë të tillë pasi normalisht ishte shkelje e të drejtave të njeriut. Babait tim do t'i duhej të përballej me burgun, arrita në përfundimin që të mos bëja padi ndaj tim eti, pasi ai ishte edhe kryefamiljar e duhej të mbante edhe familjen. Kështu që duke parë që nuk kisha rrugëdalje tjetër detyrohem të udhëtoj për në Kosove ku takohem me Valin, i përmalluar për të, duke qarë i tregoj për ndodhitë më në detaje mbasi i kisha thënë edhe në telefon. Të mërzitur nga ky fakt, nuk kishim rrugë tjetër dhe detyrohemi që të merrnim një vendim. Për të mbajtur dashurinë tonë në jetë duhej që ligjërisht të ishim burrë e grua! Mbasi e mendojmë më në detaje udhëtojmë për në Librazhd që të dy për të lidhur kurorën. Pikërisht më datën 25.06.2009 ne ndodhemi përpara rrezikut mos po takohemi me ndonjë nga pjesëtarët e familjes sime, njëkohësisht përballë komunës "Polis" për të lidhur kurorën. Me ndihmën e dy punonjësve të komunës të cilët pranojnë të bëhen dëshmitarë, ne zyrtarisht po më këtë datë, pra më 25.06.2009 ne shpallemi burrë e grua".



**Valdete Zuzaku: Rrëfimi**

Duke parë se si kishin rrjedhur gjërat me Blendin shkoj në Gjilan dhe i tregoj familjes time. Në familjen time bëjnë pjesë, vëllai që është njëkohësisht edhe kryefamiljar, motra si dhe nëna që është që 11 vite në dializë, dhe babai që është invalid duke pasur një problem me dëgjimin. Mbas shumë mundimesh arrita që t'iu mbush mendjen që ata të pranonin Blendin si dhëndrin dhe burrin tim, në një farë mënyre i vumë gjërat në vijë, vendosëm që të jetojmë në Prishtinë mbasi e pamë se nuk kishim rrugë tjetër. Fillimisht na strehon tezja ime në shtëpinë e vet, mbasi kishte kaluar një muaj vjen edhe kërcënimi i parë nga familja e

Blendit në Shqipëri. Babai i telefonon Blendit duke ju kërcënuar që do të vij në Kosovë e do t'iu vras që të dyve dhe atyre që ju strehojnë. Duke parë që shpresat që ne të ishim bashkë sa vinin e dobësoheshin, mbasi kisha gjetur punë, kisha një jave që punoja. Babai më telefonon sërish duke më shantazhuar sërish së do të më vriste nëse më gjente. I trembur nga ky fakt nuk kisha vetëm frikën se do të na vrisnin, por në këtë rast rrezikohej edhe jeta e familjes së Valit.

# XHEVAHIR SPAHIU

Xhevahir Spahiu lindi më 1 mars të vitit 1945 në Malind të Skraparit, është shkrimtar i njohur shqiptar.
Studioi në fakultetin histori-filologji, dega Gjuhë-Letëresi Shqipe.
Që nga viti 1968 ka punuar si gazetar në gazetën "Zëri i Popullit", redaktor në revistën "Nëntori", mësues dhe libretist në Teatrin e Operas e Baletit në Tiranë.
Është i nderuar me çmimin "Migjeni" dhe është fitues i çmimit të parë në konkursin e 45-vjetorit të çlirimit të Atdheut.

**Tituj të veprave**

Mëngjes sirenash (1970)
Ti qytet i dashur (1973)
Vdekje e perëndive (1977)
Dyer dhe zemra të hapura (1978)
Bashkohësit (1980)
Agime shqiptare (1981)
Zambakët e Mamicës (1981)
Kitaristët e vegjël (1983)
Nesër jam aty (1987)
Heshtje s´ka (1989)
Dielli i lodrave (1990)
Poezia shqipe (1990)
Kohë e krisur (1991)

**Lutje**

përpara tymit
harroj zjarrin

përpara puthjes
harroj dashurinë

përpara lules

harroj aromën

përpara hingëllimës
harroj kalin

përpara emrit
harroj njeriun

më vini përpara orën
të harroj kohën

**Borxhet e mia**

Do te vdes,
do te vdes i mbytur ne borxhe,
s'eshte asgje mbytja ne lume
a ne dhomat e gazit,
i kam borxhe nenes
qe s'ia ngrita varrin,
i kam borxhe lisit
qe s'ja hodha pjergullen,
i kam borxhe dashurise
qe i vodha te dielen,
i kam borxhe krimit
qe si vura emer.
Do te vdes,
do te vdes i mbytur ne borxhe,
i kam borxhe fjales
qe s'e pashe ne enderr,
i kam borxhe korbit
qe s'ia zbardha pendet,
i kam borxhe vitit '13
qe s'ia mbylla plaget,
i kam borxhe ardhmerise
qe e lashe te pragune
terrin e nje kohe te larget.
Do te vdes,

do te vdes i mbytur ne borxhe.
U kam borxhe te gjalleve,
u kam borxh te vdekurve,
gurin e varrit do ta shes,
te laj borxhet.

Dhe ve piken ketu.
Tani mund te flisni per borxhet qe me keni ju.

### Dashuri e ndaluar

Leshoje drerin Artemide.
Harkoje harkun,shigjeten shigjetoje,
piken e lotit qe shket nga syri i drerit,
nese te ngushellon,qelloje.
Leshoje drerin Artemide.
Se dashuria ka uri,
dhe vjeshta,vjeshta e llahtarisur
ve kujensi te jete ne zi.
Shigjeta e nisur kurre s'kthehet pas
dhe mosha s'eshte gafore qe shikon praptas.
Klapite e lindjes te tmerrojne?
Rreshqit,rreshqit ne siperfaqen e jetes,
gjahtare e vetvetes.
Mbi koken tende ku mberthyernje cerdha gjysmehene,
nen driten e sajne kopsht te Luksemburgut,
pellumbat dashurohen gjersa cmenden.
Leshoje drerin Artremide
dhe mos e nis ate shigjete.
Sorkadhja veshur me te zeza,
kah mot pas blirit pret.



### Eja te vdesim e dashur

Eja te vdesim, e dashur,
shpenzimet e varrimit i merr persiper shteti,
a s'e degjove ne TV si kryelajm?

Eja te vdesim, e dashur,
s'ka rendesi ne rron si rob a zot,
arkivoli eshte gati,
dy metra vend gjithashtu,
makine e funeralit,
kurora me lule artificiale: te kuqe, te bardha, blu.
Eja te vdesim, e dashur,
c'na duhet kjo jete,
e rendesishme eshte te vdesesh si zotni;
mbylle TV-ne,
te vdesim qysh tani.

**Humbje**

Kisha menduar te shkruaja
nje kenge triumfi per ty..
Po ti e paske humbur, miku im.
Si ai qe goditet papritur me grusht
dhe syte i erren,
si ai qe bie ne lume befasisht
dhe fryma i merret.
Ku shkoi veshtrimi i kthjellet,
c'korba e hane
dhe c'heshte e helmatisur t'u ngul
ne ballin e endrres pa ane?
Cila fjale,
cila kohe,
cili zot
te beri te flasesh me vete?
Humbamenoja im,
i pagoje si sendet.
T'u fashit sic fashitet nje zjarr
hakerrimi
e ti luan i pajete ne xhungel;
era pergjon
sa te kthehesh ne fluger.
A thua je i teri i humbur?
Shikome ne sy!
Kisha menduar te shkruaja dikur
nje kenge triumfi per ty...

## Qen i rrahur

Ketu jam i huaj
ndonese dikur kam qene si i shtepise.
Midis dy stinesh, si midis gureve ka hyre tinezisht
nje shtrese akulli
qe mbyll si izolant çdo mirkuptim.
Ketu jam i huaj,
permasen qe s'e pata e djeshmja s'ma pranon;
ne rruge ka te tjera peme,
ne dhome qarkullojne te tjere zera,
permbi cati pellumbat jane te tjere,
nje re mbi krye me thote: je i huaj...
Te ulerish?
Eshte pak.
Atehere vjen platitja,
mbi balle ngulet hija si gur varri.
Me mire ik si qen i rrahur,
i rrahur nga vetvetja e dikurshme,
qe nuk te njeh kush je.
Packa se dje ke qene si i shtepise,
i huaj, sot po iken nga ky dhe.

## Parlamenti

Atje brenda,
pas mureve te trasha,
pas mureve te renda,
atje brenda,
thone naten e varrosnin,
thone diten e persosnin,
sa shpresa,
sa enderra,
atje brenda.
Atje brenda?
Nje mengjes u gdhine te tmerruar,
pane se vetveten e kishin harruar
dhe nisen vetveten

nga gjumi
ta zgjonin,
ta miklonin,
te kerkonin:
kush vila,kush plazhe, kush paga te larta,
kush blloqe te reja, avione, parajsa,
duart dhe kembet
si ne ethe i shtrinin.
Perjashta te uriturit ulerinin.

**Pezull**

Ka muaj qe duart s`me punojne
dhe koka me ben dimer tej e tej;
s`e di se nga me vijne dhe ku shkojne
ca akuj kallur tinez neper dej.

Cdo dite gishterinjte i flasin nikotines,
ca fjale uloke...dhe...sot ashtu...si...dje;
aq sa je gati me grusht ti biesh pasqyres,
fytyren tende ta rrezosh perdhe.

Mungesa e vetmise me ka munduar
tani i vetem ndigem si ne morg;
ne se pershesh me kocka me kane shtruar
as korbit vete une nuk i ndolla kob.

Ngre kurthe dite-nata;dimer-vera
shtrigon,mpreh thikat;c`beselidhje e zeze!
Pas cdo rrenoje iluzionesh, era
fryn,o njeri , mbi ty si mbi varreze...

Vjedhesit e bukurise antibiblike
Permbytja e perbotshme
sic mblidhet nata po mblidhej.
Drure asgjekundi,
gjekundi brigje.
N jeriu hapi dritaren e barkes

nisu, i tha pellumbit.
Asgjekundi drure
brigje gjekundi.
pellumbi u kthye
me nje bisk ulliri ne sqep.
Atje ka toke
atje ka jete.
Po njeriut ia moren pellumbin, degen.
Linden maskat,
bukurine e vodhen profetet.

**Rekuiem per oren 6...**

Ora 6
Akrepat si dy krahe te hapur qe presin
dhe ti s'po vjen
ti s'po vjen as ne 6 e nje minute
ne 6 e dy minuta vetmia ish me mua
une isha me vetmine ne 6 e tre minuta
ne 6 e kater bota ishte po ajo
6 e pesa i ngjante 6 e gjashtes si dy pika uji
6 e shtate, 6 e tete, 6 e nente, 6 e dhjete
Ti s'po vjen
S'po vjen
S'vjen
ne 6 e pesembdhjete
hodha syte si dy vetetima ne fushen e ores se qytetit
akrepat u thyen si dy krahe te nje zogu
qe s'ekziston
Une mora pikellimin per dore
dhe ika
Nata e Vitit të Ri
O zemra ime, o vetmi,
të pimë sonte, gjithsesi.
Një mall, një dhembje dhemb atje
ku jemi dhe nuk jemi ne.
pas muresh kokë më kokë kurthojnë

harrimin e harrimit tonë.
Po qoftë në Dajt a Monparnas
një shishe vere të ndjek pas.
Sa vlen një gllenjkë e saj nuk vlen
as fama, as froni që shkëlqen.
E tha s'e tha Omar Khajami,
stacioni i fundit: Varri i Bamit.
O zemra ime, o vetmi
Te pime sone, gjithesesi..

Të mbaj në duar
Te mbaj ne duar, dashuria ime.
Krijese prej qelqi
me shkendijime yjesh.
Kam frike....
Kam frike se mos me bie dhe
thyhesh.

**ORA**

Apartamenti i zakonshem. Kati i dyte.
Udha e trenit.
Mbi parvaz tik-taku i ores
mbi krevat,
tik-taku i zemres,
Gjoksi yt i ngrohte, dallgezues,
koka ime mbi te .
Koka, koha , ora , zemra,
nje!
C'rreh aty?
C'murmurit, c'gurgullon, c'oshetin?
Cila ere? Cili lume?
Ora, koha
zemra, jeta;
koha tek zemra,
jeta tek une.
Ti toke e lire,
ti liria ime e pushtuar

nga dashuria,
kur s'te kisha,
kujtoja se lulezoje ne ndonje planet tjeter.
Te dua aq shume sa me duket
sikur do te vdes.
Mbi krevat
tik-taku i zemres;
mbi parvaz
tik-taku i ores.
Udha e trenit .
Kati i dyte. Apartamenti i zakonshem.
Nje molle u fik.
Perbytje mbi dhe.
Ne varken e Noes a do kete vend per ne?

# NAIM KELMENDI

Naim Kelmendi u lind me 10 shtator 1959 në Ruhot të Pejës,nga një familje me prejardhje nga Haxhajt e Rugovës. Studioi në Fakultetin Filozofik të Prishtinës në Degën e Letërsisë dhe Gjuhës Shqipe. Shkruan poezi e prozë, por merret edhe me gazetari e me publicistikë, duke u dëshmuar edhe në këto fusha të shkrimit, sidomos me publikimet e tij, si te gazeta "Bota sot", "Pavarësia", "Pavarësia Neës" etj. Nga veprimtaria e tij poetike janë përkthyer poezi edhe në gjuhët evropiane, duke u prezantuar edhe në antologji të ndryshme, si dhe në shtypin e kohës.

**Veprat e botuara:**

Shtreza në fjalë,1985
Nyja e Gordit,1992
Albanoi,1992
Pse ashtu Pandorë,1993
Çka të bëj me dhembjen, 1993
Satanai me fytyrë tjetër, 1994
Eklipsi i diellit, 1997
Përballje me vdekjen,1999
Shqiptari vdes duke kënduar,2000
Kohë për të folur gurët, 2001
Sipërfaqja e padukshme,2003
Vrasja e deputetit-monografi,2003
Pikëpamje dhe reagime,publicistikë,2008
Beteja e Koshares…,publicistikë,2009
Në një jetë pas Krishtit,2010

**SHQIPTARI VDES**
**DUKE KËNDUAR**
*(Poemë kushtuar Adem Jasharit,*
*legjendës së trimërisë shqiptare)*

1.

Gjaku është e vetmja metaforë e kuqe
vdekjes i jep kuptim përjetësisë rrënjë
mbi imazhin e sakatosur të Dhe Atdheut
po kënga në momentet e vdekjes hijezezë
a s'është idealizëm shqiptar i shpirtdhembjes
së madhe shqiptare vurratave të historisë
aty ku dhemb Kosova a nuk derdhet gjaku
aty ku vritet Kosova a s'është gjasë e vjetër
vetëvdekja, dënimi me vdekje për veten
për hir të dritares në ardhmëri bardhësisht
po vdekja shqiptarçe aty ku vdesin burrat
a s'është e vetmja fije e hollë që s'këputet
kur e kafshojmë dhembjen e dashurinë
me Kosovë të përcëlluar n'melodi vajtimi
dhe s'vajtojmë kur marrim vendim mbi veten
të biem flijim përmbi kthetrat e natës lubi

2.

Kur na e futën ujin përfundi e mishin e dhisë
në mes gjakut nuk flihet më në atë shtrat
përfundi na ruan një gjarpër që na kafshon
kur të dojë natën në mesnatë, ditën në mesditë
ta lëmë tokën nuk bën se është mëkat
ta lëmë kokën është jetë e përtejme pa fund
s'ka mbetur kohë për rruaza në pe,por koha
është kohë për luftë, kohë për kryqëzatë, kohë
për të marrë frym shqip dega e gjethit n'maje
kohë për Lulëkuqe Llapi e Drenice etjes në zgjim
kohë për t'i rënë bririt në të katër anët e dheut
kohë për ta filluar kohën e lidhur n'zingjir si qen

mor, kohë është për kohën që di të lind nga hiri
do ta ndjek për zotin në gur e në galinë
ka për t'u çuditur alemi e polemic kur i dal n'pritë
e prite i them tash këtë plumb shqiptari në ballë
që të merr në kokë e nuk i shkon krisma huq
robi e ka balsam vdekjen sesa jetën pa ajër t'lirë
prej se mbitë ju ushtri djajsh këtë gjuhë flas me ju
denbabaden përmes tytës i kemi ndarë me ju pleqëritë
me ty vetëm pushka vetëm plumbi sa t'ia këpus kohës
një hallkë nga jeta e robit e sa ta lëvizë nga vendi
kohën zero e sa ta përkufizoj përgjithmonë këtë fund

3.

Një hije më del e më flet përmallshëm
krejt e papërkufizuar në është ëngjëll, në është
shfaqje e djallit s'e di por i flas, i rrëfehem, ajo
më pyet ndoshta nga shqetësimi i vet, përvuajtur
unë pranoj t'i përgjigjem pa dorëza, pa të keq
atdheu s'është leckë që vihet në bisht të sorrës
është për jetë që nuk hahet, nuk pihet, ka shije
të pashpjegueshme, aromë të pasosur, përkufizim
të qartë në fjalët e djegura, për çdo sakrificë rruge
ashpërsi krizash e akullnajë kur e ke larg e djeg
në eshtra, djeg në vargje përcëllon në këngë
kur e ke pranë fle në të si në gjirin e nënës
ia thith gjinjtë e s'ia shterr qumështin e bardhë
të rrit më ëndrra të përkund nëpër ninulla
të jep peshën e gurit ngjyrën e fjalës dhe emrin
me mbiemër dhe ta mban besën kur i flet në besë
e ta mban fjalën kur burrash i lidhesh për fjalë
edhe kur i vjen deri në fyt era e plehut është durimtar
nuk nxiton të anatemojë emra të përdhosë mbiemra, t'jep rast
të përmirësosh veten njëherë përveç kur më e rënda
nëse e tradhton mallkimit të tij as në varr s'i shpëton

4.

Përse je ulur mbi atë gur i vetëm i menduar
në sy të vezullojnë pika lotësh e nuk ke zë
a s'është më mirë të bësh diçka konkrete
mundimi yt i brendshëm trishton në rrënjë
po çka po kapërthuresh në atë këngë, e çka
është ai vaj i burrit që nxjerr kënga flakë
e mbush trimëri odën e burrave e çan fushën
si të ishte fundosur anija në det, si të ikte
jeta e djegur nëpër gjurmë të humbura në humnerë
piskamash në orbitë të errët e thirravajesh
në trajta të paajër e zbrazëtive pa emër
ecejakeve pa një thirrje që vezullon rrugët
përmbi pamjet e vdekura e të burgosura keq
të rrahura tërë natën kokës që nuk bindet
të jetë kokë e dëgjueshme nën udhra asisoj
të djajve me ide nështruese e nënçmuese
duke u munduar të t'japin mësim e doktrinë
e shkencë të rreme mbi mitin e gënjeshtrës
dëshpërimin duke dashur të ta bëjnë mësim
e ti s'pranon as të parën herë as të dytën
as të tretën as kurrënjëherë nënshtrimin
edhe nëse të vrasin s'pranon të të thyejnë
në ideal të shenjtë as ta thyesh rrugën e nisur



5.

Nuk e di se kujt i bëjnë përshtypje
këta lot zemre këto dhembje të tmerrshem
që s'i duron as zoti e s'mund t'i drynoj
por ja po e qaj këtë pamje të ftigshme
që na rrethon me armiq të rrezikshëm,
botën na e kanë bërë si një top leckash
që kah ta vërtitesh e shikon si ndizet
i del flaka etje, shuhet, digjet tjetërkund
përrmbyllet njëra krizë hapen varret
bëhet varr pas varri deri në çmenduri

u humbin edhe emrat pa i ditur ku i kanë
as eshtrat as letërnjoftimet as pa ditur
përse kanë lindur aq të pafat pse vdesin
pa asnjë mbrojtje në duar gjakpirësish
ndërsa atje në kancelaritë hijerënda
mbahet prapë mbledhje dhe shkojnë
e flasin të mëdhenjtë pështyma u thahet
fjalët bëjnë spektakël fjalët keq tradhtojnë
të vërtetën e shenjtë fjalët bëhen kafshë
të egra dehjes me shampanjë me shikime
të dhelpërta me orekse të egra ujqërie

6.

Po unë ç'të bëj tjetër, kërkoj veten time
terësive të humbura të masakruara i gjej
veç gjurmët e gjakut për liri përgjëruar
këtu viti, këtu datë vdekja, këtu epoka
e shiut epoka e thatësirave e thirrjeve
për shpëtim në emër të zotit në emër
të së drejtës në jetë njeriu pa vrasje
pa shëmti të verbër e të prishur nervash
e të dalë arsyes së gjërave në vetvete
prandaj këtu i gjej të gjitha me emër
e mbiemër me datëlindje me fundshekull
duke kafshuar e koqja afër e duke hyrë
sikur shushunja në mes të ajrit të pastër
pavetëdijshëm kemi kopjuar diçka
pahetueshëm a s'po e sheh gjakun tim
të shprishur gjeografisë popullore copat
e ndara në duar të ndyra në gojë myku
përgjaket njëri cep shpopullohet tjetri
masakrojnë të parin e copëzojnë të dytin
andej ua vrasin zogjve këngën e parë
ajrin e lirë ua verbojnë gjithë këndej
dikund tjetër s'i lënë as t'shohin ëndërr
fatin e tyre në udhë drejt diellit, heej
nxinin turr e turr barbarët, spiujtë, agjentët

çatalloheshin fytyrave mesjetave të zeza
e zinin viktimën e lidhnin me litar në fyt
e venin në kryqin e tyre dhe e kryqonin
antinjerëzisht pse thoshin se jeta jonë
sillet përgjithmonë rreth boshtit të lirisë

7.

Shqiptaria pi qumësht me etje në rrënjë Ilirie
në sofër shtrohet buka e kripa e zemra përplot
besë ora e saktë në dashuri brezash pa rrena
fjala e pathyer në emër të Atit e të Birit
e në emër të shpirtit vetëvdekja e trimit
në shtat e shtatëqind vafshin se Unë njëherë
kam vendosur ta bëj timen për dhe Kosove
ah këtij dheu i pëlciti mjaft zemra, iu bënë dëng
nervat e tij, duke ia zënë diellin mbi kokë kërkushi
me fatin e zi duke luajtur me gjakun e tij me lotin
me ofshama nënash me tragjedi nusesh e krushqish
nëpër ëndrra t'përflakshme përplot zbrazësirë
mot e përmot veç shkrumbi dhe fitoret e mortit
vit e për vit burgjet prit e përcjell shqiptarë
nënat, motrat e shtëpitë pëlcitur i ka trishtimi
para tytash, para fytyra gjelatësh, para thikash
më prit tash kalorësi i gjakut, çast i bukur
për t'ia shkrepur shqip nga damarët e plasur

8.

Po unë kush jam Unë që rri në këtë lëngatë të zezë
durimi a s'është i sëmurë e kush i beson brengës tij
ai tjetri t'i bën të nëntëdhjetenëntat e s'pendohet
ne ia pimë mëkatet me katran këtij Ballkani plak
po Unë mos qofsha bre burra në m'u rrudhtë syri
nga vdekja që s'do ta lë pa e përshtyrë në sy bote
atij askushit pezmin e mbledhur do ia derdh
në fytyrën e pistë le ta shënjtërojë pësimi, dhe
le të ikë prej kah ka ardhur me tërë atë Mesjetë

ose në mos ikt kam për ta vrarë si qenin e jo
më në një vjershë por në Fushëbetëjë do piqemi
do i masim pëllëmbët e shikimit e hapat e pezmit
dhe krismës shqiptare do ia nxjerr me zë tymin
prej shkrumbit të durimit prej helmit dhe gjakut
le të burojnë kuq tëra të djegurat vrragëve të fatit
mjaft ka zënë myk ndër ne ndeshtrasha dhe mjaft
e kanë ngrënë shpirtin tonë tradhtitë e askushëve
vend më s'u ka mbetur fjalëve veç pushka e ka fjalën
e ta lëviz pak gurin njëqindvjetësh Evropa sa t'shohë
sa gjarpërinjtë do të dalin, sa kokat me helm, sa tmerri
ka për ta shëmtuar njeriun pranë saj, se ne prapë jemi
asht i vjetër para kanibalëve me thika në duar, gjëmës
me xhelatë të tërbuar e skenare krajlash për të na zhbërë

9.

Ejani t'ia këpusim dënimin, mjerimin
Sizifit me atë gur mbi shpinë keq e kin dënuar
perënditë e pezmit që dinë aq egër të dënojnë
i pafund mundimi i përjetshëm se tmerr i madh
të mos na qesin kodra pas bregut magjistarët
gënjeshtrat e kripura në filozofi mjerimi
kanë ditur të lëshojnë rrenjë në shpirt në psikë
të vetëburgosur të vetëvrarë të vetëvdekur
nga frika e mosvdekjes dhe bëhen torturë
e fjalëve të pathëna në prushin e vetvetës
pa mos ia thënë popullit të drejtën si qiriri
të vërtetën që digjej si pisha nëpër gropa shpirti
mor ejani t'ia këpusim prangat robërisë e shekullit
që ka ditur të na ndajë në Berlin e në Londër
t'ia themi me krismë gjaku se shqiptari nuk vdes
ashtu si ia gatuajnë zhdukjen kokat e barbarisë
mor ne s'jemi katandisur të gjithë bre, jemi këtu
qëkur nxeu ky diell, qëkur dimë për Shkup e për Shkodër
e patëm nga Molla e Kuqe gjer në Artë pamjen një me
Ilirinë
e ku keni parë ju ore armiqtë t'i trembni me britma
e gogolë

10.

Dhe i them Hamzës t'ia dridhë pak telin
më pyet se cilën këngë e dua cilën histori
po këndoj të gjitha bre burrë të tërat me radhë
krejt çka janë shqiptare dikah u del tymi
se ia kam dhënë besën vetes me një betim
betim të shenjtë tek ngjyra e flamurit tek fara
e fisit tek rrënja e lashtësisë tek buka e vatrës
se kush ia ka lakmi ecjes së ngadaltë të breshkës
s'e arrinë kurrë lirinë dhe s'del tej robërisë
breshkat dhe minjtë s'ia dalin kurrën e kurrës
të krijojnë mendësinë e qëllimit të tyre final
për të arritur përgjithmonë lirinë e qenies
ngase janë minjtë pa zemër e breshka pa mend
lëvizjes i duhet ngjyra e gjelbërt ecjes me alegro
ja si i kanë bërë vend njeriut tënd në humbella botës
herë në atë skaj herë në këtë skaj si vezët e qyqes
thirr andej e këndej thirr njëqind vjet ne të shurdhër
kalë i Skenderbeut a s'e ndau në dysh hapësirën e erdhi
Gjergji e na mblodhi tok dhe te doli zot zogu i shqipes

11.

Në oda burrash është pjekur burrëria është djegur
teli i lahutës janë përrcëlluar këngët në trimëri
trimëri pas trimërie betejë pas beteje i kemi vrarë
i kemi ndjekur me turp i kemi mundur, pyetni vitet
epokat e shkruara me gjakun tim pse i hesht det-o
pse m'i mban kaq gjatë pezmet e derdhura në valë
që të vrasin që të mbysin me lemerinë e misterit tënd
ku je tash vuajtje e përvuajtur po zi na i ke rënë
e zi na i ke shkruar këto stinë e vite, po zi të është
derdhur përmbi kohë e kokë e trup trishtimi
i marrë ishte zjarri i tij dhe ngulfatja jote
dhe hovi yt i zi, revan pa kokë e pa sy
po a zhduket një popull bre po ç'të drejtë
i dhatë mendimit sadist e shpirtit të zi çetnik

urrejtje të zbrazni mbi mua sa uji i detit
s'kanë gjethe drunjtë sa paskësh urrejtje në ju
sëmundja anemike në shije bishe e nerv patologjik
u ku bërë hije brezave deri në çmenduri totale
detyrë nacionale për ta zhdukur një popull etnik
nga kjo çmenduri zoti u step, bota bëri u dridh
panë e çka s'panë kohët n'kafshërim të një race
por ne prapë vumë ca gurë fjale atje në Kaçanik

12.

Fjalës do t'i japim ujë Rugove e ajër Llapi
në poret e dheut që është i yni, i lashtë
sa vetë rruzullimi sa vetë drita e diellit
sa vetë Drenica me përballje me xhelatë
njëherë do ta mësojmë kohën t'kohojë shqip
prej Çamërie me Lidhje e Besë nga Prizreni
e s'do t'u falet asgjë as kokat e tyre prej kuçedre
kur s'ka dritë kur të vritet e drejta e saj ne jemi
kthetrat e shqiponjës ku thërmohet epshi i territ
kur s'ka liri thashë, në shtëpinë tënde hyn
e del i mpirë ndjenjash e fjalësh dhe i tepërt
të duket vetvetja ngase s'di ku ia kanë lidhur nyjën
cilës plagë i dhemb më shumë etja për dritën
terrinës njëqindvjetshe duhet ndezur fitilaqen
ta shohim njëri-tjetrin ku ramë e ku shkelëm
në magji të zeza e në puse me ujë që s'ec e s'pihet
dritës në memorie t'ia nxjerrim për diell qëllimin
pa e pyetur kurrë veten a është herët a vonë
vonë është sa t'duash, herët është mjaft për t'u nisur
rrugët në një pikë e në një drejtim e në një ditë
dhe do ta marrim ja hurin ja tirqit ja orët e liga
do të na e shtydhin lëngun e kujtesës me të zitë e ullirit

13.

Nesër keni për t'ia parë majen lisit e kokën e tij
si i pretë rrufetë e mnerta me urrejtje të serrta bishe

ata që ishin dje nuk janë sot jemi ne këtu mbi dhe
përsëri Ata që duhet të vdesin në vetëmbrojtje
njërin sy e mbajmë harur për Veri, tjetrin për Jug
ujkonjat na ndërsehen sërish në këtë fundshekull
me pabesi si gjithë jetën të pangopur në toka shqipesh
dheut të Kosovës i mbjellem te plisi i bardhë
këtë radhë po ia shkruajmë këtë histori të ashpër
gjurmën e vjetër me dy kobure të Isë Boletinit
do t'jemi çdokund aromë toke në vesën e mëngjesit
nesër, pra, në prehjen e barit, në paqe, në liri tonën
le të blerohen stinët dhe një libër le të lexojnë
për luftën e fundit, krimet e tyre makabër animalësh
me gjak shqipesh po bukur ia ngjyrosëm të ardhmen
po bukur i dolëm përballë ia gjetëm lulen e ballit
andaj s'duam lot duam histori Kosove e këngë ilirishte
ekzodet kurrë më të mos ekzodojnë nga dheu ç'është yni
jo ikjen po ardhjes t'ia mësoni kohën shqip tek burimi

14.

Në tokën arbërore Gjaku i arbrit shihet vadave
luleve e pranverave në secilën stinë cicërrimash
atyre që e tradhtojnë vetëm anatemën e përjetshme
të vdesësh kur duhet të vdesësh nuk është vdekje
përjetësisë i duhen emra, ideale, zëra, etje, atdhetarë
e atdhetarizmës kënga në gojë mu aty para vdekjes
një zë kushtrim për t'i zgjuar edhe të vdekurit në varre
e dredhim nga një duhan kaçkakësh me babën Shaban
derisa rrah ora, rrah gjoksi, pëlcet pezmi nëpër damarë
është ora jonë e shenjtë, idealja, jetën ia lëmë peng
tëra të ardhmeve se u duhej lavdia këngëve tona
librave të historisë, vargjeve, ugareve të përjetësisë
u duhej një udhë tjetër një shteg në ajrin pa dhunë
përsë ne jemi përse është e jona përse është gjaku ynë
gjakimit tij përgjërimi për jetën e lirë të bimëve tona
në Golgotë kryqëzimit na kanë helmuar dritëshikimin
kanë pirë gjakun tonë e kanë derdhur si ujë burimi
e tash kush ia rrah më mirë telin se lufta që erdhi

plumb për plumb e ballë për ballë e zjarr për zjarr
po ne nga luftëtarët ende i kemi të përcëlluar sytë
me luftën lozim si me macë se fat tjetër nuk kemi

15.

Pushkën top, babë, syri s'na lëviz as këmba
sa të kemi luftë me bisha të gjallë jo se jo
të vdekur s'na falin të bëjnë copë të shqyejnë
deri në frymën e fundit pingul jemi para egërsisë
të nesërmet s'vdesin kurrë, babë, vijnë më mijëra
marrin bekim në këtë gjurmë në këto plagë gjaku
e shkrimi ku janë drynuar egër vitet e burgosura
sot s'është luftë është dasmë e madhe e kremtë
e shpirtit të shtypur që pëlcet përtej stuhive
le ta dëgjojë Evropa pëlcimën e t'i mërrolet
ndopak vetullat mbi syrin e dhisë e në shikim
të akullt e t'i ndizte pak bishti, pak hija e turbullt
e pak hidhërimi i saj kur ai masakrojnë paqen
kur i përgjaken popujt kur s'ka vend për robër
e të ikur, kur s'ka kah ua mbyllë derën urive
për drejtësi njerëzore për liri kombëtare
mor, ejani se na ranë e t'ia shkrepim shqip
një jete që e kemi rritur e pjekur për këtë ditë



16.

Ore, ata vrasin magjet e miellit e brumin e bukës
njerëzoren me shpirtra mizore ia vrasin zogjtë
ditës me diell degës në pemë të bleruar
ia përgjakin tëra dritaret e kthyera kah e diela
e paqtë në pushim hyjnor me urdhër të zotit
mor, cili guxon të na prek në këtë tokë hyjnore
e të mos ua lëmë kokën si qenve në tyta armësh
bandës së tërbuar turr pas gjakut të shqiptarit
ishin çdoherë janë e do t'jenë armiq të kohës
në verë në pranverë në vjeshtë e në dimër
në krejt çka shihet e fluturon qiellit të vet paqësor

e shohin egër paqen plot llahtar kohën plot kaos
ecjen e zezë nga secila gjeneratë deri në pikën zero
lumturohen në pikën zero shkallë në minus në zemra
që ndjejnë zi ngjyrimit me të zezën e tjetrit si përherë
s'ua gjen për be të bardhën në asnjë shtegdalje
është dritë e tyre nata që i ka zbukuruar me shëmtim

17.

Trishtimi i tepërt për të vjellur nga pamja
e tyre nga mendja e sëmurë me paranojë shpirti
ka për të ckurruar gjak ora e shëmtuar viti 1998
viti 1999, e kanë për të vdekur e kanë për të ndodhur
vdekje përplot lavdi e kanë për ta ngrënë tradhtitë e
vetë njeriun e turpit që do t'ia ha si kob jetën e tij
do t'ia vulosë fundin e tmerrshëm, humbjen e madhe
për të mos u ngritur kurrë më përmbi lirinë njerëzore
mbi lirinë e bimëve mbi lirinë e fjalëve mbi të menduar
ka për të dalur guximi nga nëntoka nga epika
arbërore, kanë për të shprepur orët me trimëri burrash
trimëri trimash e trimëri shqiptare që pëlcet si kripa
shenjën (UÇK) do ta kenë në uniforma e në djepa
në LAVDI kombëtare në male në shtigje në thepa
aty ku bien zogjtë e shqipes përjetësive të shenjta



18.

Pamjes do t'i kërleshen leshrat e kokës e trupit
ata që s'i kanë ditur gjërat kanë për t'i mësuar
ata që s'i kanë njohur kanë për t'i parë me sy
e për të mos besuar se paskësh kaq mizorë
e mizori të egra prehistorike e paranjerëzore
ata që s'kanë besuar do ta shohin të vërtetën
përplot sy të nxjerrur, koka të prera, njerëz të vrarë
nëna të therrura me shtatëzëni e pleq e plaka
bërë për shëmtim të zotit nga duart e krimit
pastaj vijnë nga perëndimi vijnë nga Evropa
plot epsh mëmëdhetar ngritet flamuri i Arbrit

betohen një nga një para tij para atdheut
lidhen besë për besë për Vdekje o Liri, dhe
ua shohim syrin në shënjestër, gishtin në këmbëz
madhështinë shqiptare në urtinë e hershme të Gjergjit
kushtrimit i del fjala e nga jehona e saj nxihen malet
toka ua ka të madhërishme pamjet, koha të përflakur
ua nxjerr shikimin e pangopur mbi koka barbarësh

19.

Hyjnë e dalin e hyjnë tepër mjerueshëm
me sytë e kaosit në të gjitha rrugët e përtëritjes
lakmi e zezë i ndez i verbon keq i vampiros
pranverat në sytë e tyre s'janë për të qenë stinë
me kaltërim e me lule e me dashuri njeriu
për atë qiell të kaltërt mbi kokë e mbi tokë
për pak diell mbi qiell për pak shtrojë pa gërmadhë
askund s'ua gjen shembullin për mendësi lubie
për rast të veçantë me sëmundje të pashëruar në farë
të egër në shpirt të egër në gjakra vrerë e helmët
urive të tyre s'u del as planeti s'ngopen me shqiptarë
i duan tri pjesë të botës detet për mish popujsh
burra armiku mbetet armik i përjetshëm brezave
asnjërit s'i zihet besë për ne janë ata që ishin, ata
që janë histori mizore, urrejtje e çmenduri mbi etni

20.

Kosovës mos m'i dërgo më letra nga mërgimi
nga të katër anët e globit anëve të errta të zbrazëtisë
kjo tokë ju do brenda balsam i tëra plagëve të saj
kur t'i gjendemi pranë kur t'ju ka gjelbërim dhembja
për t'dalë zot në orë të liga tek ia vrasin zogjtë
tek ia bëjnë gërmadhë pamjet e rrugët e një qëllimi
tek i mbushen fushëvdekjet me kufoma e fushëbetejat
t'i jemi pranë dhimbjeve të lindjes në ara në male
e mos t'i thuhet për të flakës së shpirtit të mos digjet
dhimbjeve të harbuara kur ia përgjakin epikën, këngët

kasapët e përkryer për t'i prerë dhe pipat e fundit
e për ta zhbërë nëse munden me pemë e frymorë
me teshë e koteshë duke e ndjekur me tmerr deri në themel
veç gurëve të themelit që s'i lëkund kurrë as ia merr
nga rrënjët e trollit etnik e nëpër farë të fortë epike

21.

Ah, shqiptarë plisbardhët e mi zemërdjegurit
të tmerrshme, ah, mbi supe vitet e robërisë
kudo gjurmë dhëmbësh fashistë të një bishe karpatesh
që s'e di kurrë ku është kufiri i mizorive të çmendura
ngjarje tragjike e kanë kripur kohën mizore e shpirtgur
anë e kënd globit të shpërndarë tragjikisht pikë e pesë
brenda e jashtë të ndarë në mes veti nëpër rrathë ferri
ah tmerri im përplasja ime e tmerrshme në t
në therrtore therren në fyt arsyet e pastra e kombëtarët
i lënë kokat për dhe të atdheut e flamur shqipeje
pse jo unë kam çdo të drejtë ta lë kokën për tokën
për zotynë kjo racë është patalogjikisht e pashëruar
t'u biem, ta ndjekim deri në një këtë farë të djallit
e mallkim u paçin të ardhmet e tyre deri në një
u shofshin brezat e tyre barbarë e çdo gjë qe e kanë
mësuar antinjerëzisht zoti ua mbuloftë me shëmtim
edhe në fund të globit po të jetë mbirë far shkjau
mos u mashtroni bre se nuk ka kund shkja të mirë
ka vetëm shkije vampirë kudo racë e fëlliqur, mjerim
ka toka kah e shkelin, mjerim kanë pamjet kah i djegin

22.

Pa u ndarë mirë dita e nata krimbohen të papriturat
nga vrimat do të dalin veç krimba me krimbërinë e vet
na vërshojnë të etur për pushtet e jo për shtet, medet
po verbim u ka mania për sundim farë e pakuptim
tragjedinë s'e shohin e kanë mësim të huaj lakminë
e prishur për kurtha pas shpine për hile e shërbime
kobëzeza në emër të djallit kur hapet kutia e Pandorës

janë zaptues të egër fronesh të pista e grabitës
me koka përbindëshe pa e parë përbindëshin tjetër
përbindshëm të sulur mbi shqiptarë-heeej burra more
po e lëshuam një këmbë dhe` Kosove këtë plagë të madhe
më mirë t'i biem not detit e të dalë ku të dalë
por jo pa u zhdukur në njeri të fundit e në shqiptar
të fundit pa mbetur shqiptaria pa gjak pa farë
s'e lëmë Kosovën në gojët mesjetare në ujqëri karpatesh
është shenjti me ne është NJERIU që vjen andej
atlantikut i dërguari i zotit në mbrojtje të drejtash
është miku ynë më i miri në ditët e vështira
dhe s'kemi për t'i mbetur borxh për miqësi të shtrenjta
dhe s'kemi për t'ia harruar kurrë dorën e zgjatur
në këto orë të liga përfytjes me vampirë e shtriga

23.

Erdhën t'i fryejnë prapë të zezës mbi mua
vetëvrasje të bukur u kishte rruga e ardhjes
me mite në maje shtize me lutje për krime
me bekim tek historitë e tyre primitive
tek rrenat që e kanë shkencë nacionale
dikush më tha prit t'i shohim deri ku e kanë
unë i thashë le t'i shohë zoti le t'i gjykojë e drejta
le t'i shohë njerëzimi se si turren radhë me radhë
me kokë gorgone plot shëmtim për t'u trishtuar kuptimi
se si përkryhen urrejtjve pas tokave të huaja si yshten
tek Molla e Kuqe ishte kufiri ynë deri tek Arta në Jug
por këtë herë të ka mashtruar keq mëkata e gjakut helm
të ka verbuar sysh historia e krimit tash në Kosovë
fundi yt do të jetë fund me turp fund i përjetshëm
para shek XXI s'u desht shpjegim t'i jipja njerëzimit
që s'iu ngopën kokat me tragjeditë tona me tokat
që s'janë tuajat këtë radhë do t'ia korrni të kotat
mendimit mizor me barbari mesjetash tek fara katile

24.

Nëna, motra, fëmijë me fëmijëri të këputur
trishtuar ju ka kaosi, traumat e rënda të këtij fundi
me lotët tuaj do bëheshin riga shiu për një shekull
uh, po ç’tmerre keni parë po ç’dhembje keni ndjerë
para syve të ju pushkatohen më të dashurit, të zënit
rob në duart e kanibalëve sadistë e antinjerëz
ata s’kanë gjak njeriu, janë krijesa shpirt djalli
vijnë nga terri monstruoz i historisë makabre
të mësuar brez pas brezi të pinë gjak shqiptari
ju që vdiqët padashje në fillim e në mes të jetës së ëmbël
me sy të nxjerrur me koka të prera me gjymtyrët copa
ç’faj i patët kohës e zotit që lindët shqiptarë e pse
jetuat shqiptarçe pse vdiqët me pasthirrma shqipe në gojë
ç’faj i patëm lindjes duke ia bartur jetës qefinin
shtigjeve kah kemi stisur ndjekjeve gjysmë të vdekur

25.

Pamëshirshëm qindvjetshave ke shkelur mbi mua
ke bërë çka s’bëhet, ke stepur edhe zotin atje lart
Uh po armik i egër ke qenë e ke mbetur për jetë po ai
që kur ke ardhur e zure vend përeth tokave të mia
atëherë e sot ke mbetur barbar në tëra ecjet e tua
ku je vuajtje e përvuajtur po zi na i ke rënë epokës
po zi na i ke shkruar këto stinë e vite me të zezën
i zi na është derdhur përmbi koka e shpirt trishtimi
Ah, falë të qofsha zoti ynë, ku rendin kështu spiujt
tradhtarët, antinjerëzit, antikombëtarët, kurrë s’u falet
shiten lirë për ndonjë shërbim si kuaj pa shpërblim
dëgjojani tash gjëmen krismës në këtë zgjim Kosove
është gjaku që ia shkruan historinë Ilirit e Ilirianës
është jehona e tij që pëlcet tek ndërgjegjet e botës
dhe vijnë radhë më radhë shqiptarët dhe i prijnë
luftës dhe epokës tek rrënja e lashtë ia bekojnë tytën
pastaj vijnë kremtet dhe shqip çelin sërish lulet e
bari rritet sërish dhe shpendët përsëri shihen andej

e shumohen prej vezës së vet e bashkë me njerëzit
ecin lumenjt e stinët e mungojnë vetëm të rënët
s'mungojnë në asnjë çast emrat tanë mësa kohët tona
i yni i bie cep më cep pa drojë duke prekur zgjimin
duke mos besuar se nga hiri i vet Ringjallet Kosova

---

Poema *Shqiptari vdes duke kënduar* është botuar në numrat e 15.3.1999 dhe 31.3.1999 të gazetës së përditshme "Bota Sot".Më vonë janë bërë disa plotësime dhe është përfunduar.

**Nga Skënder Buçpapaj**

**POEMË NË GUR**

Nuk është e rastit që një letërsi tëq ketë një roman në gur(kujtoni "Kronikë në gur) dhe një poemë në gur,këtë që i kushtohet Adem Jasharit,legjendes moderne të trimërisë shqiptare.

Në kuadrin e lirive poetike, dihet, ka poetë që kanë parapëlqyer dhe ka plot të tillë që edhe më tej parapëlqejnë të mos përdorin fare shenja pikësimi.Kështu ata mëtojnë që vetë lexuesi të gëzojë po ato liri të cilat vetes ia ka dhënë poeti.Pra, të jetë ai që vendos sesi ta lexojë krijimin poetic,duke vënë aty qoftë përvojën e tij si lexues, qoftë ndjenjat apo fantazinë, ashtu duke plotësuar, sekush për vete, atë që poeti e ka hedhur në letër. Autori i poemës në gur "Shqiptari vdes duke kënduar" është rigoroz në pikësim dhe shkrim. Është rigoroz dhe madje në përjashtimin e shenjave të tilla si pikëpyetja apo pikëçuditësja (pikëthirrësja-siç cilësohet në disa gjuhë).Është pra një liri poetike, e cila, në dukje të parë, ngjan se e kufizon lexuesin, në vend që t'i krijojë edhe atij, bashkudhëtarit të poezisë privilegjet e lirisë së lëximit të poezisë.

Ky kufizim, megjithatë, bëhet në emër të lexuesit si një gjest i mirëfilltë njerëzor. Poeti nuk do që dhimbja, të cilën e transmeton në çdo ind tëb saj, të jetë çmobilizuese, përkundrazi, ajo të jetë e tillë që dhimbjen ta transmetojë me atë gradualitet që t'i shërbejë kujtesës kombëtare, pra të jetë po ajo dhimbje për t'u ndjerë sesa dhimbje për të mos u harruar.

Kështu, pra, dhimbja merr formën e statujës, të statujës që sa herë poema lexohet, ajo del nga shkëmbi prej nga është marrë dhe sa herë poema kthehet në rrafshin e librave, ajo përsëri kthehet në shkëmbin prej nga ka dalë. Në këtë rrafsh zbulohen marrëdhëniet e magjishme që poeti ka vendosur me bashkëkrijuesin e tij, pra me lexuesin, marrëdhënie të krijuara në heshtje, në mirëkuptim, si dhe të gurit me gurin, të cilat së bashku krijojnë edhe kështjellën, edhe bjeshkën, madje edhe Bjeshkët e Nemuna, ku i vendos një pjesë të ngjarjeve krijimtaria e librit të ri të Naim Kelmendit. Ato krijojnë edhe kullën legjendare të Jasharajve të Drenicës, ku u përsërit nga Adem Jashari, epopeja e Oso Kukës, por edhe Kosharen po aq legjendare, ku ngriti epopenë moderne Agim Ramadani, i cili ishte po aq sa luftëtar edhe poet, poet i ngjyrave dhe i fjalës.

Naim Kelmendi ka përjashtuar nga pikësimi i poemës shenjat emocionale, duke vënë frymëzimin brenda piketave të tre- katër shenjave racionale, të cilat përmbyllin leximin vetëm në arsyetimin, vetëm në të arsyetuarit, duke e lënë për në

fund a duke abstrahuar krejtësisht dhimbjen si kulm tëb ndjenjës dhe ndiesisë. Dhe pra ai këtë e bën në një poemë ku dhimbja pulson në çdo strukturë të brendshme sa pak ta gërvishtësh secilën prej tyre.

Duke lënë jashtë shenjat emocionale, pra, poeti e udhëheq leximin drejt thelbit racional, ndërsa dhimbjen e vë në shtratin e poemës, e cila, do ta shoqërojë lexuesin nga fillimi në fund, po gjithsesi, pa u përfshirë në asnjërën nga shtresat kuptimore të poezisë. E them këtë, sepse në poemë nuk mungojnë as mjetet emocionale të poezisë. Autori shtron pyetje pa fund por që nuk ua do përgjigjen jashtë tekstit të poezisë, prandaj nuk i kufizon ato me pikëpyetje. Autori përdor pasthirrma, përdor strukturën thirrëse, të cilat shndërrohen mes tyre shpesh nga vargu në varg, por lejon që grafikisht ato të shfaqin theksin e tyre emocional, sepse, thashë, aty i intereson theksi racional.

Ne shqiptarët e kemi shprehjen "Fol gur". Këtë ne e përdorim në raste kur dikush ka plot për të thënë por që i mban për vete. Poeti, në rastin tonë, të folurit e kufizon mes vetes dhe lexuesit. Prandaj struktura e poemës është në natyrën e një shprehjeje të ngurosur metaforike, ku pozicioni i çdo fjale, i çdo shenje, është paracaktuar. Në gramatikë kjo kuptohet edhe si trajtë e ngurosur e kuptimit, pra e strukturës së leximit. Poema ka strukturën e një proverbi, të një proverbi më fabulë, pra është një krijim ku poeti ka vetëm rolin e firmës, ndërsa autorësia i përket përvojës njerëzore të përfituar në trojet liridashëse të Kosovës mijëra e mijëra vjet nga të gjithë bardët, nga të gjithë mendimtarët, nga të gjithë pleqnarët e Kosovës, prandaj ajo ka vërtet strukturën e poemës në gur.

Naim Kelmendi është reporter i Luftës së Kosovës. Nga vija e parë e frontit, në epopenë e madhërishme të Koshares, ai ishte krah për krah me luftëtarët e Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës deri në ditën e shumëpritur të lirisë. Edhe reportazhet e para nga Kosova e lirë i përkasin penës së tij. Prandaj frymëzimet e tij për heroikën moderne shqiptare janë nga më autentiket.

# LULJETA LLESHANAKU

Luljeta Lleshanaku ka lindur në Elbasan, më 2 Prill 1968. Eshte diplomuar ne Universitetin e Tiranës, Dega Gjuhë-Letërsi (1997) Ndjek Programin Ndërkombëtar të Shkrimtarëve, Universiteti i Ioëa-s, SHBA (1999) si Honorary Felloë in Ëriting.

**Botimet:**

- "Sytë e somnambulës" (1993)
- "Këmbanat e së djelës" (1994)
-"Gjysëmkubizëm" (1996)
- "Antipastorale" (1999)
- "Palca e verdhë" (2000)
- "Fresco" ("Neë Directions", SHBA, 2002)
-"Arti i joshjes" (2005)
- "Femijet e natyres" (2006)
- "Antipastorale" (LietoColle, Itali 2006)
- "Ëorld beat", Anthology, - international poetry noë, (Neë Directions, SHBA, 2006)

**Botime të pjesshme:**

- "Grand Street", "Ioëa revieë", "Modern poetry in translation", "Neë letters", "Fence", "Seneca revieë", "Quarterly ëest", "Pool", "Ëords Ëithout border", "Perihelion" etj, në ShBA, si edhe në "Europe" France;"Berliner Morgenpost", Gjermani; "Assylium" në Greqi, etj.

- E pranishme në të gjitha antologjitë e poezisë moderne shqipe në gjuhë të huaj.

**Çmime letrare:**

- Çmimin "International Vision prize" ( Sh.B.A, 1996)
- Çmimin per Librin më të Mirë të Vitit, Eurorilindja (1996)
- Çmimin kombëtar "Penda e Argjendte" (Ministria e Kulturës, Rinisë dhe Sporteve, 2000)
- Fituese në konkursin kombëtar të prozës "Europa, atdheu ynë i përbashkët" (Ministria e Kulturës, Rinisë dhe Sporteve, 2004)

Luljeta Lleshanaku shfaqet si një nga poetet më impresionante në poezinë shqipe pas vitit 1990. E lindur në vitin 1968 nën diktaturë, që e përndiqte familjen e rrethin e saj, destina e kësaj vajze me shpirt të ndjeshëm ishte për të heshtur e për t'u thyer, ndaj ky fakt shpesh më kujton se, sa fati i saj do të ishte i ngjashëm me shpirtin e dhëmbshur e tragjik të poetes Drita Çomo. Por Luljeta në kohën e rinisë së saj përjetoi çlirimin prej hallkave të shpirtit të burgosur në harrim dhe shpërtheu.
Kjo fontane poetike ishte mbajtur mbyllur e veç kohen e kthjellimit të qiellit priste.
Megjithëse shumëkush në shtypin e përditeshëm lakon emra poetesh me shumicë, mashkullorë e femërore, Luljeta Lleshanaku është një sfide e vërtete per garden e mplakur te rondokopeve poetike të cilët ende krijojnë në mënyre skematike dhe ngjasin me njërit tjetrin si dy pika uji. Diktatura, të cilës i kënduan sa u çirren, i bëri si vëllezër siamezë dhe potenca krijuese ju rërëzua. Luljeta poete ështe ndryshe. Kaq të natyrshme i ka poezitë e krijuara nga dora e shpirti i saj, sa të duket se kurrë Luljeta në vajzerinë e saj nuk ka rëndur pas poezisë, ka qënë poezia që e ka rrembyer atë , duke e shtërnguar në krahë e duke e bërë bijë të frymës e të shpirtit të vet. Luljeta ashtu si e ka emrin Lule e Jetës, breron e gjitha lirizëm poetik.
Kushdo që e ndjen sadopak poezinë, nuk mund të mos bjerë nën efekt a flirt me polenin e shpirtit të saj, që kullon e tëra poezi. Është si hoje mjalti poetik. Dashuruar pas poezisë së saj, krijova blogun internetik Luljeta-Poezi, thjeshtë nga dëshira që poezitë e Luljetës, në mungesë të pasjes së librave të saj, ti kem në mes të faqeve të mia internetike të grupuara në Blog Portal TRABOINI© Coonect, një tip Antologjie Virtuale. Ti kem ato si burim i pastër kristal poetik, në kushtet e një Sahare internetike, varfërie gjuhësore si dhe vetshpallje masive të tërë mërgimtareve shqiptarë në SHBA, Itali, Gjermani e gjetkë, kushdo që ka kompjuter, si poet e shkrimtar. Në këto kushte pra, të tysninë së mediokrritetit, jam përpjekur të mbledh çfarë më shume ndjej, vlerësoj e respektoj nga krijimtaria e kolegëve të mi të poezisë, me të cilët bashkudhëtoj çdo çast e çdo orë, kaloj nëpër të njëjtat shtigje të mundimëshme me ta, paçka se mbase pa arritur të takohemi kurrë.
Po fundja le të takohemi në vargjet e lirizmit të shpirtrave tanë. Se, poetët e poeteshat, njihen apo nuk njihen ndër vedi, janë miq me njëri tjetrin. Janë profetët e shpirtrave njerëzore. Kështu e kam takuar e do ta takoj gjithjë edhe Luljetën, poeten që sa herë që e lexoj, më ngjiz një frymë magjie e misteri, duke më tërhequr në skutat më të thella të shpirtit të saj, drejt thellësive të atij deti të pa fund, prej të cilit ajo gjithnjë nxjerr perla që flirtojnë me rrezet e diellit e lexuesit

i bën të emocionohen e dashurohen pas fjalës së bukur shqipe.
Edhe si lexues edhe si autor unë e le vehten me kënaqesi të rrëmbehem e përfshihem nga dallgët, kreshtat, honet e sterkalat e shpirtit të poetes me emrin Luljeta(Flori Bruqi)

**Kanë thënë për poezinë e Luljeta Lleshanakut:**

**PETER COSTANDINE:**
“Pra, një nga elementët që e dallon poezinë e Luljeta Lleshanakut nga të tjerat është mungesa e ndonjë komenti politik apo social. Larmia e pashoq e tematikës së poezisë së saj, që shmang reagimet sempliste ndaj të kaluarës së tmerrshme dhe të tashmes dhe të ardhmes të pasigurt, ndoshta përbën një nga cilësitë që ju siguron veprave të saj një vend ndër klasikët bashkëkohore të letërsisë botërore. Përfytyrimi dhe ritmi, të kapur nga përkthimet mjeshtërore që mbushin këtë vëllim, ju japin poezive të saj në anglisht po atë forcë që ato kanë në shqip. Ajo ju flet intimisht lexuesve, gjë që përbën tiparin dallues të poetëve të vërtetë, të aftë të tejkalojnë çdo kohë e kulturë.”

**ROBERT CREELEY:**
“Këto poezi impresionuese mbartin një forcë shumë të ngjashme me sythet e para të pranverës , një shenjë të mbijetesës dhe jetes ngulmuese. Në ketë botë njerzore çoroditëse, një përcaktim i tillë i qartë, provon edhe një herë të vertetën tone të përbashkët. Luljeta Lleshanaku na flet të gjithëve.

**ED IFKOVIC:**
“ Multicultural revieë”, Dhjetor 2002,, Megjithëse ajo është kultivuar ne klimën shtypëse të Realizmit Socialist dhe censurës së plotë, fëmija e një familjeje të ndëshkuar si armiq politikë të shtetit, ajo nuk ndalet në të shkuarën e ashpër dhe në klimën brutale që ajo njohu si fëmijë. , Përkundrazi, ajo i ngazellehet ndryshimit që sjellin eksperiencat e reja, duke e mbushur poezinë e saj me nje imazh te fuqishëm dhe të saktë, me vizione befasuese. Kjo s‘do te thotë se ajo e injoron botën e pakëndshme jashtë derës së saj; gjëja qe ajo bën është ta kapërcejë atë , ta konvertojë atë në imazhe universale të bukurisë, shpresës dhe të vërtetës....
Metaforat e saj janë shpesh depërtime të errëta në botën e njerëzve të lodhur të cilët akoma refuzojnë të thyhen. Në proces, ajo ia del të krijojë një varg që nuk është polemik por i freskët dhe i paharrueshëm.
Ky vëllim është një përfaqësim i shkëlqyer i letersise së re të afirmuar të Europes Lindore. E thënë qartë, Lleshanaku tashmë është një nga mjeshtërit.

**Nga Fatmir Terziu**

**Roehampton University**
**Media, Cultural Studies, Politics**

Në një nga lokalet e sapohapura të pasfillimeve demokratike në Shqipëri, diku aty midis Elbasanit dhe Tiranës, ndalonin shumë makina. Makinat sapo kishin filluar të gumëzhinin, dhe lokalet sapo kishin nxituar të 'mbinin'. Dhe thuajse në ç'do cep kishte nga një të tillë, që diku quheshin kioska, kashtorre, llamarina apo edhe … ky lokal ishte diçka ndryshe. Lokali kishte fituar zemrën e klientëve. Kishte një pamje të qetë. I thjeshtë, një vendosje modeste tavolinash dhe ca panorama që binin në sy. Në një cep të tij një panoramë, poshtë asaj panorame ca libra, një bllok me shënime dhe një stirolaps. U afrova. Morra një libër në dorë dhe një dorë nga pas më shkundi. Një djalë i bëshëm në të tridhjetat, me një trup muskuloz dhe me një buzëqeshje gati të sforcuar ndodhej pikërisht aty në të djathtën time. "Libra? E, …libra. Librat duhet t'i kuptosh or vëlla, duhet t'i lexosh për t'i kuptuar. Po qe s'e ti s'i kupton është si ajo vjersha që i këndohej kësaj hangarrinës sonë, që na zaptoi tokat, pronat tona, e që na bëri të quhemi 'armiq' me njëri-tjetrin: "le të rrjedh çeliku për dyfek e plugje,/ le të pëlcasë armiku/moj kala e kuqe". Dhe sa përfundoi ai recitimin e tij gjysëmqesharak e gjysëmlakonik, tepër ironik, aty në cep një televizion i ri, që dukej si i sapovendosur mbi një tavolinë tipike dhe me zbukurime karakteristike, me tentena e stoli të thurrura nga duar femrash punëtore, nisi humorin e mirrënjohur të Behar Merës, 'Sho isar', me të njëjtën vjershë, duke e bërë edhe më tipike më qesharake, më ndryshe në atë bisedë, ku filli kishte humbur dhe ende nuk dija se si t'i përgjigjesha atyre duarve që më shkundën nga supet. Nga ana tjetër instiktivisht kisha mbërthyer librin në tavolinë dhe gati-gati po e torturoja fizikisht atë libër, atë dëshmitar të heshtur e të qetë në atë lokal të bukur që u bënte ballë zhurmave të ndryshme të gotave, pirunave, pjatave, mbllaçitjeve e gëlltitjeve në hapësirra të errëta fytore të njërëzve-klientë, me e pa kollare. Nën pushtetin inatçor të momentit, libri kishte krijuar një plasarritje në kopertinën ballore dhe një shpërndarje disi asimetrike të fletërenditjes së tij. Bëra si i zënë në faj, për ç'ka po bëja. Po djaloshi, qeshi prapë dhe thiri të zotin e lokalit:

-"Sa kushton ky libër?"- e pyeti ai menjëherë atë, të zotin e lokalit dhe bëri për nga kuleta.
I zoti i lokalit i afroi një buzëqeshje të ëmbël, dhe pastaj të dy trupa gati-gati të

një dimensioni, gati të të njëjtave përmasa trupore, rrokën duart, pastaj u kapën në qafë. “Mere, mere…! Është falas për ty. Është falas s’e është libri i mbesës sonë, është libri i Luljeta Lleshanakut”. Alpini, ishte kushëriri i saj, kushëriri i poetes, që koha i kishte bërë të mos njiheshin dhe të harronin njëri-tjetrin. Tani poezia do t’i ribashkonte në një kohë ndryshe, në një kohë kur vetë poezia nisi të shkruhej ndryshe, nisi të shkruhej siç është dhe duhet të jet poezia…

Dhe kështu ndodhi. Ata të dy i pashë edhe herë të tjera pastaj. I pashë në disa promovime librash të Luljeta Lleshanakut. I pashë teksa ishin miqësuar me poezinë, me atë poezi që i mungonte të gjithëve. Atë poezi e lexoja gjithmonë. Në mjediset e shtypshkronjës “Eurorilindja” në Tiranë, ku botoja dhe faqosja gazetën që drejtoja “Fjala e Lirë”, thuajse përherë do të gjeja nga një poezi të autores që kishte rrëmbyer zemrat e lexuesve edhe nëpër botë. Kështu poezia e Luljeta Lleshanakut u bë, mbeti dhe është magjia e poezisë së sotme shqiptare. Ajo është refreni nga ku duhet të dalë e shkuara, e tashmja dhe nesërmja krijuese.

# MIMOZA AHMETI

Mimoza Ahmeti lindi në vitin 1963 është shkrimtare shqiptare.Poezia e Mimozës Pjalmimi i luleve është përkthyer në gjuhen bullgare nga Elica Velinova ndërsa përmbledhj e tregimeve e titulluar E fshehta e rinise sime po ashtu është përkthyer në gjuhën bullgare nga Iskra Cankova.

**Tituj të veprave**

* Pjalmimi i luleve - poezi

përkthyer në bullgarisht nga Elica Velinova - Опрашването на цветята(1)

* E fshehta e rinise sime - Nëntori, Tirana, 1990 – Tregime përtkthyer në bullgarisht nga Iskra Cankova - ТАЙНАТА НА МОЯТА МЛАДОСТ( 2)

**Burimi i të dhënave**

1. ^ Rusana Bejleri (Русана Бейлери) për Mimoza Ahmetin - bullgarisht
2. ^ Ahmeti Cankova për E fshehta e rinise sime

**Kush e di se ç'është Demokracia?**

Ç'do të thotë Demokraci?
Liri Demokraci! Liri Demokraci!

Kush është babai i Demokracisë?
Ciklopi mbi kalin prej shkëmbi!
Xhuxhi me tre "Vampirët Krraba"!

Kush është shpirti i Demokracisë?
Liri Demokraci! Fqinju im pa çati!

Kush e ka cituar teorinë e Demokracisë?
Ciklopi në shpellën e tij antike !
Xhuxhi në bunkerin e tij të hipnotizuar !

Kush e ka lexuar teorinë e Komunizmit?
Biri im, në filan vepër të Marksit.

Kush e ka lexuar teorinë e Demokracisë?
Ku janë –zoti poet—veprat teorike?
Se mos na i propozuan udhëheqësit tanë
dhe ne nuk i lexuam?

Kush e di se ç'do të thotë Demokraci?
Liri Demokraci! Liri Demokraci !
Fqinji im pa çati!

**Ti do te heshtesh**

Ti do te heshtesh gjate ate dite,
ndoshta per fare ate nate,
kur te mos jete
mbi sferen e humbur te tokes,
figura ime krenare
me syte e fuqishem si shpeze
qe vec lirise i perkasin,
qe ti ti i deshe aq shume.
Ti do te heshtesh djale,
ti do te heshtesh,burre,
ti do te heshtesh,shpirt,
kur te mos jem me une.
Dhe mjekra jote peshtetur mbi klavikul,

**Gjithçkaja ime**

Vaje te kaltra per ty me leshojne floket
dhe goja s'eshte vec nje pasqyre e krisur

prej dhimbjesh te dala nga mishi me shkulje
prej asaj qe te kam pushtuar kurre per mos te te leshuar.
O dendesi bari e gjelber e kraherorit tend
o drure te eger aromeleshues te kembeve te tua,
o krahe qe vetem krahe dhe vetem krahe leshoni,
o ti,qafe e bute dhe e forte njeheresh
O ti gjithcka,gjithckaja ime,
gjithckaja e nates sime,e dites sime,
ti,gjithcka
O rruzull i erret ,o rruzull i verber,o rruzull shkaterrues
i sedres sate te kafshuar.
Te gjitha ju,gjithcka te ti.
Vete ti:
Qendro,me veshtro,
mos me vdis ne duar
Nje toke nje here e gjetur
kurre me s'eshte harruar!
do te heshte.
Oh,nuk do te jete me ajo heshtje,nje nga ato qe vibrojne afrimin.
Ajo heshtje e madhe,
ajo heshtje e mungeses,
ajo heshtje e kthimit tend,
ne nje,ne nje,ne nje.
Ti qe gjithmone me mua ishe dy,
dhe prape njesuar,
po kurre bir vetmie.
Do te heshtesh,
ti qe aq pak flisje dhe heshtjet i krisje
ti qe i kishe fjalet si guaska te rralla,
qe m'u desh aq rruge te eci per ti gjetur,
do te heshtesh ti,qe aq shume te desha,
Do te kthehesh ne nje burre si mijera
(kurre nuk mbaron argateria se ngreni burra.)
Do te heshtesh.Do te cohesh.Do te ikesh qe andej,
krahthyer drejt gojes se argaterise do t'ikesh
duke tu zvogluar trupi,shpatullat ne largesi.
(Pika me rafte sa fort ti desha shpatullat!)
Do te ikesh argati im,do te zhdukesh,

dhe ketu historia jone do te mbaroje
historia jone e padegjuar
qe e pergjonin yjet e pikuar
e qe kapnim me dore nen cati.

**Qe ti je gomar kjo eshte dicka qe duket**

Fytyre e bukur dikur,tani stigmatike,
ne gjurmet e tua gjej vrasjen qe te kane bere,
ne grate qe i humbe,qe i braktise,a shpetuan duke ikur prej teje,
per mbetur gjalle diku
ne lemoshe ndjenje.
Fytyre e bukur dhe sot,me gjithe prishjen,dyshimin,
dekompozimin,
trup qe zvarrisesh e birresh ne toke te mallkuar.
Mase vigane dhe e deshperuar njekohesisht.
Nje vath ne vesh-diç ja nxit kotesise kuptimin.

**Vdekja**

O qetesi e gjithfuqishme eternale,
nga ti une dola me perpjekje,
te ti per tu kthyer.
Vec me i mundimshem qenka kthimi...
Isha foshnje atehere,
tani jam njeri.

**Eshte çudi kur je femer**

Mua tani me vjen per te qare.Me duket sikur
shkarkesa yjesh me jane grumbulluar te syte.
Dot nuk duroj,
ndersa cengelat e nervave nderas terhiqen
kundrejt njeri-tjetrit.
Kangur me foshnjen ne xhep
duket figura ime se largu

ketu ne bregdet.
Me vjen per te qare.Jam bere barre.
Me siguri molusqet e buta tani
levizin kapaket e forte brenda ujit
dhe kandilet e kuq
kushedi c'udhetim te mahnitshem
kane marre
Eshte cudi kur je femer...
E keni pare natyren kur tmerrohet,fryn
e shkaterron!
Kur si perbindesh shkriferon germadhat
e mohimit...
Pastaj, kur pastaj, e lehte dhe e trandur,
me syte e medhenj plot hije
pret nje vazhdim, nje lindje femije
buze detit ku i vjen per te qare, per te qare,
ngaqe se si eshte, eshte me barre.
Ne ato ore te dites kur molusqet e buta
hapin kapaket e forte brenda ujit
dhe kandilet e kuq
kushedi c'udhetim te mahnitshem kane marre...
Cdo dite humb dicka nga cilesia e yllit,
vdiresh ne rere.
Cdo nate fiton dicka nga pamortesia e vdekjes.
Oh,tani qe po shuhesh,ndersa vazhdon akoma te shuhesh
vervit ne ajer tentakula te tmerrshme vetmie te shthurur
me lak fshikullues kap,terheq e shtrengon,
roberon
me buzet sterile,trupin e pandjeshem.
Shepsh kam rene ne gjurmet e bjerrrjes sate,shfrimit
menyres se terthorte te shfaqjes,helmimit,
fshehjes,sofizmit,lekundjes,se paqenes,
asaj paqendrueshmerie qe nuk ngre dot baze.
Ndjenja luksoze,ne esence shkaterruese,
gerryejne si macet gjire grash te lena.
Rrugehumbur i bukur qe vazhdon te humbesh,
qe di te sillesh por qe etika s'ta permush dot shpirtin.
Jam jotja,me ke,gjithmone me ke pasur,

mbeshtetje,fryme,shteg ne rruge pa krye,
Por ti s'e kupton,ngaqe je gomar,
dhe ky eshte shkaku
qe une te dua tmerresisht.

**Armiku im**

Armiku im,
shpeshhere me fyeve ne menyren me te dobet,
shpeshhere te fyeva ne menyren me te ceket,
armiku im.
E c'do te ish jeta ime pa ty
dhe e jotja pa mua?
Askush s'mund ta dije.
(kur kushtezime mbaron
qenia zhduket)
Armik.Armiku im.
Prej teje rash ne gjurme dhe perfitim
te asaj qe kerkoja,
prej teje gjalleroji jeta ime, u zgjua,
u perbetua,
dhe ngashereu,
kur vrasja shpirtat ngertheu.
oh, ne te vertete ti je dashuria
dhe urrejtja ime,
armiku im.
Pikerisht ato,
qe ne zhvleftesuam
ndersa rruges ecem,
qe asnjeher s'i ditem,
s'i llogaritem,
TURMAT,
qe inerte derdhen
dhe fryme marrin
me injorim,
lane pasoje
mbi shpirtin tend
mbi shpirtin tim.

# LEKË GJOKA

Lekë Gjoka ka lindur në Kallmet të Lezhës(6.4.1970)dhe tani jeton në Jacksonville të Floridës, ShBA.

**Ka botuar deri tani vëllimet poetike**

Lotet e Puthjes (Tiranë, 2001) .
Diellin e kapa për veshësh (Tiranë, 2003)
"Dallgezm i oqeanit shpirteror" poezi Tirane 2008

Herë pas here ka botuar poezi në gazetën shqiptaro-amerikane Illyria të Neë York-ut si dhe ne shtypin shqiptar ne Shqiperi,Kosove dhe diaspore.Eshte antar i shoqates se shkrimtareve shqiptaro-amerikane,drejton ne internet www.lezhe.net dhe ne yahoo toplisten me te madhe shqiptare MEMEDHEU.
Poezitë e Lekë Gjokës janë të mbushura me mallin dhe dashurinë për atdhe, me metaforat e udhëtimit të tij larg, me ndjenjat e fuqishme ndaj fatkeqësive, që e shoqërojnë si re Shqipërinë. Filozofia që ndjek poezitë e Lekë Gjokës është abstrakte, e thjeshtë dhe metaforike.Me poshte po japin nje kritike te vellimit te dyte poetik
E dua Floridën, por më shumë mall kam për Kallmetin e vendlindjes
Poeti Lekë Gjoka buzë valëve të Oqeanit Atlantik thuri vargjet se Diellin e kapa për veshësh
Metrotë në Neë York, që lëvizin në drejtime të ndryshme drejt zemrës së ShBA-së (Manhattan) marrin me vete miliona udhëtarë. Të gjithë nxitojnë, që të shkojnë në orar në punë me tren dhe makinë. Shpesh amerikanët zyrtarë, nëpunës të thjeshtë, punëtorë dhe turistë të zakonshëm, në tren shfletojnë nxitimthi ndonjë revistë, gazetë. Për ato që kanë udhë të gjatë drejt punës një roman, "love store" apo një me libër me poezi është shumë e preferuar...
Kur udhëtoj në Metro me tren nga Pelham Pkëy në drejtim të Manhattan-it shpesh në çantë marr me vete ndonjë libër apo gazetën e preferuar italiane L'America Oggi.
Para dy jave në postë më erdhi një pako me dy libra të poetit Lekë Gjoka nga Lezha me banim në Florida. I mora nxitimthi dhe u nisa drejt stacionit të trenit. I zhytur në vargjet poetike Diellin e kapa për veshësh, harrova që të ndaloj në stacionin 34 St dhe 8 Avenue, për të shkuar në shkollë në Hotel Pennsylvania...

Dielli më shoqëronte kudo edhe përballë Statujes së Lirisë, që më kujtuan disa vargje poetike të shkruar nga emigrantja Emma Lagurus. Në dorë kisha një tjetër libër me poezi të shkruar kësaj radhe nga një bashkëemigrant shqiptar... Rashë në meditime gjeografike dhe astronomike, se rreth Diellit sillet gjithë sistemi ynë diellor. Planetet rreth diellit, prej miliarda vitesh bëjnë ritin e zakonshëm të rrotullimit rreth orbitës së tyre dhe Diellit. Kontinentet me 6 miliard banorë, zgjohen e flejnë brenda katër stinëve të vitit nënë të rrezatimin jetësor të Diellit. Ky motiv përsëritet edhe në shtetin e bukur të Floridës bregdetare, ku poeti Lekë Gjoka është përpjekur figurativisht disa herë të kapë për veshësh Diellin, që rrezet e veta ua dërgon edhe vendlindjes së tij të dashur.
Pas një përvoje në vëllimin e parë poetik Lotët e puthjes, të gatuar në Florida dhe pjekur në një shtypshkronjë në Shqipëri, ai falë talentit dhe pasionit të zjarrtë për poezinë thur vargjet dhe prozë sintetike, me ndjenjat më të ngrohta të shpirtit të zhuritur plot mall për vendlindjen.
Në vëllimin e dytë poetik: Diellin e kapa për veshësh (Tiranë, 2003) Lekë Gjoka, kundron me frymëzimin nga Toka e premtuar, netët e nxehta ekzotike, të veshur hijshëm me deshirën e etur për liri, ku askush nuk mund të guxojë të vrasë liritë, zemërimin e valëve të bukura të Atlantikut, tek gjuajnë me shkelma ose puthin në infinit bregdetin e frutave të mrekullueshme ekzotike floridiane...
Në të gjithë ciklin me tematikë të pasur poetike (58 krijimet artistike), sido që t'i lexosh, ato çlirojnë nxjesi emocionale sa herë që i lexon e rilexon me endje. Përkitas me idetë e autorit të parathënies, mendoj pas përtypjes së këndshme poetike, përmes kësaj sofre të bukur vargëzimesh, autori Gjoka vjen më i pjekur nga ana poetike, me një larmi idesh e temash, emëlsi dhe lirshmëri vargu, të cilat falë përvojës së pendës së shkrimtarit i trajton me përkujdesje me ngjyra dhe kolorit shumë të ngrohtë. Ai ndonëse mijëra milje larg Kallmetit të tij të dashur, i ndërthurë vargjet me shpirtin herë - herë të trazuar dhe të rilindur pas çdo tramvaji, që udha e vështirë e emigracionit e dengledisi në tokën e lashtë Helene, për ta takuar Homerin, nga ku më pas mori biletën për të takuar Çezarin e famshëm apo ish-perandorët ilirë në Perandorisë e famshme Romake. Dhe pse jo të shihte nga afër lashtësinë e legjendës apo mitit të hershëm latin që ka si temë Ulkonjës, e cila u jep cicë këlyshëve të vet... Puna për mbijetesë dhe meditacioni si vlerë poetike, u skalitën si përjetësi edhe në trurin e tij, që si kompjutër merrte e jepte ngjarje dhe përjetime në dheun latin. Oh Zot, dua të shkoj dhe të pushoj për disa dekada në Botën e Re, që lundërtari epokal gjenovez Kristofor Kolombi zbuloi më 1492... Amerika e George Ëashingtonit, u bë kështu me sa duket stacioni fundit, ku më së shumti gumëzhijnë malli dhe dëshira që edhe Kallmeti të jetë si Jecksonvile në Florida.

Poeti natyrshëm, risjell aromën e dashurisë në kohën e adolishencës së tij, duke i kujtuar me nostalgji, ndonëse me modesti skalit me durimin e mjeshtrit të fjalës vargjet e mëposhtme:

Me fshikuj erë të gjuaj në çast
larg në ëndrra ku aromën dashuri
zgjaten miljet e harreses me pash
një harugen shpirtëror më gjuan me pahi!...

Këtë dashuri zemre dhe jo pasuri materiale, ai e vijoi deri në hapjen e familjes së re, i lumtur dhe i gëzuar që hëna kishte qenë vetë dëshmitare dhe engjëll mbrojtës, tek i kishte ndezë një abazhur të vogël dore barit, që si dyshek gëzohej se mbante peshën e një dashurie të re... Në këto çastet meditimi, burojnë edhe frymëzimet, që poeti me puplën e lehtë dhe bojën e dashurisë i krijoi mbi letrën e bardhë.
I ligështuar dhe me brengë dhimbjeje të thellë, për çfarë ndodhi më 11 Shtatorin e zi të 2001-shit në Tokën e bekuar të ShBA-së. Poeti Gjoka luftoi poetikisht me djallin, që kërkoj të errësonte ëndërrat e lirisë së gjithë njerëzimit, që kërkoj të gjunjëzojë krenarinë e lirisë në Shtetet e Bekueme të Amerikës. Ja se si e përjeton ai këtë tragjedi që pllakosi Botën e Re në agimin e shekullit të ri:

Djalli rrëmbeu vdekjen
dhe me qiell rrokullisej me frapullime drejt Neë York-ut
njerëzit me ngulmimin përqafoheshin me jeten
Jeten-dhurata më e vyer prej Zotit!
Por...
Flakë, tym, klithma, gjak e vdekje
me qindra, me mijëra
O Zot përse?!
mbeti jetim pa babë e nënë fëmija
në varr u shtri të flej përgjithmonë një dashuri e re!
Neë York-ut e Ëashingtonit zemren janë munduar t'ia ndalin
Amerikës ia treten në Atlantik brishtësinë
por jo Ameriken asnjëherë ndjenjën e jetës s'mund t'ia vrasin!...

Ai më tej përshkruan tragjedinë, lotët, dhimbjet e 4500 shpirtrave njerëzorë, që kaluan në amshim, se si njerëzit e shikonin këtë skenë direkt nga kanalet televizive amerikane dhe merrnin pjesë në pikëllimin që pushtoi gjigandin e planetit tonë.

Lekë Gjoka, për të treguar se jeta vijon, përballë faqes poetike të atentatit ndaj lirisë në ShBA, ka vënë poezinë Atë natë..., ku, Hëna kishte ndezur dritat e zogjtë në zagushinë e natës verore shoqëronin këngën e dashurisë së çiftit të ri, që puthej e puthej nën prehërin e tokës, ku ndjenjat rinore hodhën firmën e dashurisë së përjetshme...
Si bashkëemigrant në metropolin më të madh të botës në Manhattan Neë York, kumtoj më së miri kumtin e vargjeve, dlirësinë e shpirtit poetik të Lëkë Gjokës, që natyrshëm i burojnë ndjenjat e brendshme të shpirtit të qetë dhe herë të trazuar me mallin e përhershëm për vatrën e lindjes. Duke pasur edhe një faqe interneti www.lezhe.net dhe toplisten më të madhe të e-mail-ve Mëmëdheu, Gjoka përcjell përmes brigjeve të Florides dashurinë për Shqipërinë, gjuhën e dashur shqipe, traditat e bukura të gurrës popullore shqiptare, vallet e lashta dhe veshjet plot kolorit të popullit shqiptar. Tashmë për të vendlindja është larg vetëm 5 sekonda, sa ai bën për të hapur kompjuter dhe në monitor thur dashurinë për vendin e tij, që tretet ne etër dhe rishfaqet përsëri në mijëra monitorë kompjuterikë në Shqipëri e kudo ku janë shqiptarët nëpër botë.
Mall, mall dhe përsëri mall buron nga zemra poetike e autori Gjoka. Ai rizgjon bashkëbisedimin e përmallshëm me vendlindjen, duke përmendur personazhet aq të dashura të tij, që jo gjithnjë janë frymorë. Ulliri, kjo pemë e lashtë e brigjeve të Ilirisë dhe detit Mesdhe, përmes pendes së poetit, rivjen si një nënë e mirë, që ka mbledhur në një sofër të madhe rreth vetës të gjithë banorët e malit të Velës, erën karakteristike që kreh flokët dhe ledhaton kujtimet e hershme dhe të freskëta me vendlindjen. Në Florida, ku dritat i ngjasojnë kolonive të xixëllonjave, i kujton dritën e dashur të shtëpisë, shkëlqimin e objekteve të dhomave, ku flejnë dhe zgjohen prindërit e tij. Kallmeti është i njohur në të gjithë vendin për verën e kuqe dhe të ëmbël. Edhe në Florida ka verë shumë të shijshme vendase, por edhe nga Italia, Franca, California, Neë York-u etj., por gjithsesi ajo nuk e ka shijen e tokës amtare, ku vreshtat me shekuj jetojnë historinë e banorëve të Kallmetit.
E për çfarë nuk ka dashuri dhe mall poeti Gjoka, që gjithnjë rri menduar dhe end pelhuren e kthimit në vendlindje, kur fëmijët e rritur me një buzëqeshje fisnike të kërkojnë nga prindërit e Lekë Gjokës t'i tregojnë në gjuhën shqipe për varrin e Gjergj Kastriotit, vendlindjen e At Gjergj Fishtës, çiftelinë e shumë sende të tjera shqiptare. Si vetë emigrant Lekë Gjoka që ka udhëtuar me botën e shpresës kudo, ku ka shkuar nëpër udhët e vështira të emigracionit, kujton me një fisnikëri respekti poetin dhe shkrimtarin e njohur të komunitetit tonë në ShBA Kolec Traboinin nga Tirana, që jeton dhe punon në Boston. Ata së bashku kanë rend udhëve të vështira të Athinës, ruajnë kujtime dhe përpjekje për mbijetesën

e emrit shqiptar, kanë mbajtur të gjallë gazetën e emigrantëve shqiptarë në Athinë. Poeti e ka përjetuar në këtë mënyrë poetretin fisnik të Kolec Trabonit:

Hej ti burrë malsie qe bjeshkve
iu flet me gjuhen e maleve
e si të shohin një herë me përqafim shikimesh
të marrin në prehër dhe qajnë prej ndarjeve!...

Vargjet shtrihen në letër bashkë me ndjenjat, që fiksojnë ditët që ecin me shpejtësi në botën e zhurmshme të ShBA-së. Këtu i rrëshqasin autorit dashuritë për vendlindjen, prindërit, fëmijët, gruan, aromën e lëndinave të blerta të Kallmetit, blegërimen e deleve, cicërimen e zogjve të pyllit, pemët e bukura, që veshin hijshëm malin e Velës, lulet shumëngjyrshe mbi saksitë e shtëpive të kallmetarëve. Këtë mall, e gjejmë në poezinë kuptimplote: Ç'ti them tim biri!, ku, ndër të tjera autori vargëzon:

Jacksonvilla kishte veshur në të ikur pelhurën e mjegullës
rrugët rënkojnë nën rrokullimën e rrotave të makinave
Babi! - shpërthen im bir Donaldi - dua të shkoj tek gjyshi
atje ku ajri të buzëqesh me gugullima!...
Ç'ti them tim biri të vogël ngarkuar me mall
ti them se akoma Shqipëria s'e ka vrarë varfërinë
ti them se dikur jam rropatur maleve të Greqisë
për të thithur pak ajër të lirë!...
Ti them se me mërgimin yt atë
është larë atëherë kur s'ka dashur të lahet
ka qeshur atëherë kur ika ardhur për të qarë
e ka hangër atëherë kur s'i hahet!...



Poeti e njeh shumë mirë vendlindjen e vet, karakteristikat e motit, njeh dhe citon shpesh për ilustrim figurativ dashuritë e dlirta shqiptare, bukuritë e bjeshkëve, zemërimin e erës që oshëtinë, çmendurinë e murlanit të zi, që nga veriu i Shqipërisë vjen me rrëmbim, ngrohtësinë e vashave të bukura shqiptare që tinëz shikojnë djemtë e rinj, sytë e zi si rrushi i Kallmetit, rrezet e diellit që shpërndahen në shpatet e maleve të thepisura... Makina e memories rrëshqet me shpejtësi mbi kartën e bardhë tek vargëzon sythet potike, që deri në fund të tyre janë kthyer tashmë në buqetë që lëshojnë aromën e këndshëm të shpirtit poetik.
Deti, valët, kaltërsia, poetit Gjoka nuk iu nda gjithë jetën, mbasi vendlindja

e tij është pranë detit Adriatik vetëm pak kilometra nga Shën Gjini. Deti dhe Oqeani Atlantik janë një lidhje që flejnë së bashku në shtatin e ujërave të rruzullit tokësor. Deti Mesdhe dhe Oqeani Atlantik,japin e marrin me njeri-tjetrin në ngushticën e Gjilbratarit (të njohur në historinë antike te Evropës si Portat e Herkulit), ashtu sikurse Lekë Gjoka jep dashurinë, pasionin dhe talentin në vargje poetike që përcillen përmes rrymave të shpirtit artistik.

Kryepoezia, që ka edhe bukurinë e figuracionit artistik në çdo varg për mua mbetet poezia me titullin e vetë vëllimit poetik "Diellin kapa për veshësh!..." .

Autori në dialog me Diellin, tregon episodet e jetës së tij, gëzimet, brengat e ngarkuar me dhimbje që e kanë shoqëruar në çdo hap të jetës. Edhe kur nata hedh mantelin e saj të zi, autori dëshiron të ketë diellin pranë zemrës, që më së shumti sundon në Florida. Figuracioni letrar i përdorur nga poeti Gjoka në këtë rast është i qëlluar dhe shumë domethënës. Ai kap për veshësh, pikërisht të pamundurën, njësoj sikurse një ditë të dëshironte të bënej vajzë, nëse do të kalonte Ylberin në këmbë ose mbi një kalë të bardhë si një Princ i Kaltër ... Malli për atdhe, tokën e të parëve, gurët e rrugicat e mëhallës, ku kaloi fëmijërinë e brishtë, bën që herë pas here Lekë Gjoka mbrëmjeve të vona të derdh lot malli me nota merzie, ndonëse është në vendin e lirive të ëndërruar. Sido që ti lexosh fare lehte e kupton, se poezitë e tij, janë biografia e një jetë plot kalvare emigracioni nga Evropa në Amerikë.

Edhe kur poeti udhëton udhëve të bukura të Floridës merr me vete bllokun e shënimeve në gjuhën shqipe. Ai ec rrugës me mendime ngarkuar dhe skicon fatin apo ëndrrat e varrosura...erdhi ajo...flamuri shqiptar në mërgim...mall... dashuri etj.

Kështu i ndjeva dhe përjetova në Metro drejt Manhattan-it poezitë e poetit bashkëemigrant Lekë Gjoka të mbujtur me mall, shpresë dhe dashuri për vendlindjen.

Dallgëzim i oqeanit shpirtëror" -Meditim- « : Tetor 08, 2008, 05:09:43 PD »
Citim Ndrysho Leviz Ndaje Temen

**Meditim**

"Dallgëzim i oqeanit shpirtëror" (Florida, 2008), i ka pagëzuar krijimet e veta të vëllimit poetik autori shqiptaro – amerikan Lekë Gjoka, me banim në Jacksonvill, të shtetit Florida. Vepra hapet me poezinë "Me dy nëna", e cila i kushtohet ditës para betimit për nënshtetësi amerikane. Titulli i librit me poezi, mund të tingëllojë plot dhimbje dhe mall për vendlindjen, befasues në takimin apo shikimin e parë. Por, në të vërtetë, titulli i përshtatet veprës, sepse shpreh një

dëshirë të zjarrtë të autorit, që gërshetohet me temat e ndryshme që trajtohen në lëndën e poetike.

Një rast fatlum, që përcakton edhe hapësirën e larmishme tematike të librit, është fakti që eksperienca e poetit është e ndarë midis Shqipërisë dhe Amerikës, ku ai jeton prej mëse dhjetë vjetësh. Kjo gjë e ka ndihmuar atë të sjellë një tjetër frymëmarrje në tekstet poetikë, duke zgjedhur një këndvështrim më real dhe prekës mbi botën njerëzore e atë arbërore në veçanti të shpërndarë anë e kend rruzullit. Lexuesve u është dhënë mundësia t'a kuptojnë dhe njohin edhe më mirë botën letrare të poetit, që me thjeshtësi perdorë shprehjen poetike, veçmas metaforën. Ai i ka përdorur figurat letrare me kujdes dhe nikorçillek. Atij i vjen keq për çdo luftë (poezia "Lufta"), që bëhen shpesh me pakuptimësi në plantin tonë, kudo kjoftë në Veri a Jug apo Lindje a Perëndim, sepse ato sjellin fatkeqësi, plagë, shkatërrim…, ku shpesh viktima të pafajshme janë fëmijët dhe nënat e tyre…

"Kacavirren mendimet", "Lajmit i ka ngelur lajmi në fyt" (vargje kushtuar Presidentit të Parë të Republikës së Kosovës, të ndjerit Dr. Ibrahim Rugova (1944 – 2006)), "Jam i krishterë", "Ikin ëndërrat", "I ftohti shpirtëror hap dritaren", "Dhimbja ka ngarkuar brengën në shpinë", "Gjumin e mora për dore", "Ëndërr më lë rehat", "Dhimbjen se mbajnë dot ndjenjat" (poezi kushtuar humoristit shkodran Mark Lekunda", "Amerikës iu mbushën sytë me lot" (vargje kushtuar ushtarëve amerikanë, që ranë heroikisht në kërkim të lirisë së popullit irakian), "Jam malësor", "Shqipëri gëzohu për djemtë", "Nënat", etj., etj.

Janë këto motive poetike, temash dhe frymëzimesh të llojllojshme, me të cilat autori e ka shpalos botën e vet të brendshme, por gjithnjë duke medituar edhe për problemet që e mundojnë njeriun e këtij nënqielli, që e preokupojnë bashkëvendasin dhe bashkëkombasin e autorit. Poeti, është i lidhur shumë me vendlindjen dhe mallin ("Kallmeti është mungesë", "Kallmeti kish vrarë pak mërzinë", "Lezha" "Përsëri në vendlindje"), për tokën, ku ka lindur dhe rritur e vë gishtin te plaga e dhimbshme e kurbetit ("Rrugës së mërgimit djemtë po puthen me morden", "Mërgimi t'a vrau pak buzëqeshjen e ndjenjave" (vargje kushtuar poetit lezhian me banim në Detroit Ndue Hila), "Neë York – u ka vrarë buzëqeshjen" (mikut poet Agim Bacelli), "O moj Shqipëri"). Ai përmes vargut të shpirtit të lirë dënon poetikisht ato bashkëvendas të pashpirt, që shesin në panairin e skllavërisë së mishit të bardhë (prostitucionin tek semaforët e kryqëzimeve rrugëve të Europës Perëndimore) vajzat shqiptare ("O Zot pse po na vrasin vajzërinë!?"), duke qenë tutor të shfrytëzimit (bisnesit) të tyre. Poeti, vijon t'a lëvrojë lirikën atdhetare edhe në vëllimin e fundit, që sot kemi në duar. Kjo lirikë amtare, kur u drejtohet temave historike ("Kosovës duan t'i

fusin ndërkëmbzën", "Ëndërr a je zgjuar!?" (Pavarësisë së Kosovës), "Pashë në ëndërr Migjenin", "Frang Bardhi është inatosur", "Mall për Shqipërinë", "Më lër edhe pak o Atë!" (kushtuar të Lumes Nënë Tereza (1910 – 2007)), merr një karakter më meditativ, ku nuk i shuhet e dobësohet asnjëherë frymëzimi.
Por mbi të gjitha, shumë prekëse janë krijimet e dhimbjes, që i ka përkushtuar prindërve të dashur, të cilët, fatkeqësisht u ndanë nga kjo botë pak vite më parë. Ai e adhuron nënën dhe babain me fjalë të përzgjedhura me kujdes nga thesari i poezisë. Dashuria për prindërit është e pakufishme, ashtu siç është dhe dhembja zhuritëse ("Lamtumirë nënë!", "Krishtlindje në mungesë të nënës", "Në apelin e dashurive a do mungojë nëna!?", "Nënës time që nuk jeton më", etj.), që ndjen ai dhe fëmijët e poetit nga mungesa e tyre.
Në poemat për nënën e babain, që gjenden në shumë faqe të vëllimit, paraqitet para lexuesit si natyrë tepër delikat, me fantazi të pasur emocionale e me ndjenja të brishta në çastet e hidhur të ndarjes nga ata që e sollën në jetë. Kemi këtu figura apo mjete poetike që përshkojnë dhe hijeshojnë shumë librin e ri. Në mes tyre janë poezitë e shkruara në kohë e hapësira të ndryshme, të frymëzuara nga jeta dhe ngjarjet e ditëve të caktuara. Sidoqë që të jetë kriterët e autorit duhet respektuar dhe nderuar, sepse në këtë mënyrë zbulojmë shpirtin e ndieshëm të tij, zbulojmë botën intime dhe gjithësesi shpirtin krijues të tij. Të njohësh Lekë Gjokën, do të thotë të njohësh një botë të veçantë poeti, të heshtur e pa bujë të mbushur me gjithçka, që jeta i ka ofruar, gëzime, hidhërime, dhembshuri e forcë, lotë e buzëqeshje, mall dhe, mbi të gjitha dashuri e respekt për vendlindjen (Kallmetin) dhe Atdheun e dytë të tij Tokën e Bekuar të Amerikës. Poezia e Lekës është si ai vetë - i dashur , i dhimbsur, i mbështjellë me botën e babait të mirë, të shokut e mikut bujar. Të lexosh poetin në vargje, ke lexuar shpirtin e tij të pamposhtur, që nuk e theu dot asnjë lloj stuhie, që erdhi furishëm rrugës së tij që në fëmijëri. Poezitë e tij tregojnë fazën e konsolidimit të konceptit krijues të autorit, krijimtaria e të cilit ndjek linjën e thellimit tematik e përmbajtësor të vazhdueshëm nga njëri libër tek tjetri. Këtu shihet koherenca e rrafshit semantik të poezisë (pra është fjala) për shprehjen, të figurës, të vargut dhe të ndjësive në përgjithësi.
Lekë Gjoka (1970), ka lindur në Kallmet të Lezhës, një nga fshatrat më të bukura në Shqipërinë e Veriut, me një gjelbërim të përhershëm, me ujëra të bollshëm, me njerëz punëtorë e artdashëse bujar. Këtë fshat e njohim edhe me veprën "Kallmet", e të tjerët e indetifikojnë me leksikografin e parë shqiptar, e patriotin e madh Ipeshkvin Emzot Frang Bardhi (1606 – 1643). Autori në fillim të vitit 1991, duke mos duruar dot ofshamat e fundit të komunizmit, që kërkonin ta merrnin në varrin greminë që po binte, me qindra jetë djaloshare, arratiset

nga ushria në Ersekë të Kolonjës për në Greqi, ku në Athinë njihet me poetin, publicistin e gazetarin e talentuar Kolec Traboini. Ato sëbashku nisin të botojnë reportazhe, artikuj dhe cikle me poezi në gazetën "Egnatia", që botohej në Greqi nga z. Traboini. Krijuesi Gjoka, është një fitimtar i përhershëm mbi rropatjet e tranvajat e jetës. Në vitin 2001, botoi vëllimin e parë poetik: "Lotët e puthjes", që pasoi me vëllimin e dytë: "Diellin e kapa për veshësh" (2003). Këto ditë, ai para lexuesve doli me vëllimin e tretë poetik: "Dallgëzim i oqeanit shpitëror" (2008). Është një risi sa i përket rrethit tematik, sferës së preokupimeve dhe prurjeve me ngjyra artistike, poezi të cilat kryekreje ndërtojnë një profil të mvetësishëm në krijimtarinë e autorit. Librat me poezi të Gjokës, sjellin një lloj tjetër arome, për shkak të rrethanave jetësore. Deri në ditën e daljes në dritë krijimet janë shikuar e lëmuar me shumë kujdes, duke arritë në këtë përzgjedhje, që i ka bërë vargjet më të komunikueshme e mesazhpërcjellës. Cikle me poezi shpesh autorit, i janë botuar në antologjinë poetike: "Ballada e largësive" (1995), “45 poetë për Lezhën" (1996), "Pas Migjenit” (2001) si dhe në gazetat e diasporës: “Jeta Katolike”, “Illyria” (Neë York), Tiranë, Prishtinë dhe shumë faqe interneti dygjuhësh shqip – anglisht. Leka, falë pasionit për kompiuterin dhe përkitazi me letërsinë, drejton në internet faqen Lezhe Online, Kallmeti Online dhe në Yahoo, toplistën më të madhe shqiptare Mëmëdheu etj. Që prej vitit 1998, poeti kallmetar jeton në Jacksonvill, Florida, ShBA – së, sëbashku me bashkëshorten Bardha dhe dy femijët: Donald dhe Daniela Gjoka.



**Kritike letrare rreth vëllimit poetik "Dallgëzim i oqeanti shpirtëror" të Lekë Gjokës**

**Nga Shkrimtari Sotir Lashova...**

Vëllimi i tretë poetik "Dallgëzim i oqeanit shpirtëror" i poetit të talentuar Lekë Gjoka rrezaton vërtetësinë se gurrën krijuese e ka të pashterëshme dhe dëshmon ndieshem ngjitjen cilësore poetike. Subjektet e poezise përmbajnë motive jetësore të kohës, ndërtuar me vargje të kursyera, ku del thelbi i zhveshjes nga lëvozhga , i pastruar nga gëzhutat dhe zgjojnë emocione estetike.."I ftohti shpirtëror hap dritaren...se mergimi ty dhe dashurisë gjakun filloi t'iu shpërlajë."(f. 29) Vargjet e figurshmë të bëjnë per vete dhe te ndihet sikur dëgjon zërin e çiltër të veçantë të poetit , që gurgullon lirisht me fjalë perla të gjuhës shqipe,pa sforcime e mbingarkesa mjegulluse,siç ndodh te disa poetë që hiqen si te moderuar.

"Gjumin e mora për dore" .... se kisha frike se më rrëzohej shpirtërisht/e nesër do ngurosej në allçinë e ndienjës!.."(f.31). Poezia e Lekës është mishëruar në hapësirën e hijeshisë së frayave metaforike të shqipes"Trishtimin piva me një gllënkë"..i dehur nga ethet që më gjuati merzia"(f.45) Shiu sot ka dhimbje koke"...e retë i dhanë të pijë aspirinë/por dhimbjen shpirtërore asnjë ilaq s'e shëroka.(f.63) ...e akujt shpirtëror zgjasin hapin gjer në re(f.60) Poetit i vijnë temat pa i kërkuar, i thur vargjet lirshëm , i vesh me ngjyrime leetrare, i kreh, i gdhend e i lëmon me kujdes që ta ndjellim lexuesin në mbrendësinë e meditimit e të mesazhit përcjellës të tyre:"E thinjat po mbijnë si kërpudha të helmatisura/ që në mendime mundohen të helmatisin ndienjat"(f.75) , "avuj trishtimitë larë me zhurmë mërgimi e halle."(f.87) Tek poezia "Kacavirren mendimet" lexojmë " Kacavirren mendimet në pemën e mërzisë..trishtimin mundohem ta gjuaj me heshtje,/ shtij duar dhe ledhatoj imazhin e dashurisë,/ dhe s'dua ti pres bilete vdekjeje!."(f.17) Megjithese i pamundësuar për arsimim në fushën e gjuhës dhe letërsisë, si dhe larg qendrave letrare, në sajë të dhuntisë së talentit, rradhitet ndjeshëm ndër poetet emigrantë shqiptar-amerikanë e më gjerë; i pasqyruar në botimet e vlerësimet në shyp dhe në faqe interneti. Ai di ti përmbahet gjuhes së njesuar shqipe , për tiu qendruar larg krahinorizmit.Leka ka dëshirë, dashuri e prirje dhe ka hapur drejton në internet faqet:"Lezha Online" , "Kallmeti Online" e ne yahoo toplisten me të madhe shqiptare "Mëmëdheu" etj..etj.., që përcjellin e përgjithësojnë krijimtarinë letrare te autoreve shqiptarë në Amerike,Europe e kudo ne bote ku jetojen shqiptarët Libri përman mjaft poezi , ku strofa katërshe e parë me të fundit kanë rimë e vargje të njejta kuptimplote,që përforcojnë mendimin e krijusit dhe mesazhin përcjellës te lexuesi.E tillë është dhe poezia"Nata m'i ndrydhi mendimet e mia" , nga e cila rendim strofën e parë e të tretën: "Nata m'i ndrydhi mendimet e mia/ca rë të shqetësuara vrapojnë si të marra,/të buzëqesh pa ndroje inati e smira/dhe puthjes dashurore po i pergaditet ndarja!..."Nata m'i ndrydhi mendimet e mia/e puthjes në buzë m'i ngriu puthja/u shtriqën te flenë thashethemet e smira/e me rrezatim shpirtëror u ndriçua rruga."(f.79)

Në ndërtimin e poezive tregohet mjeshtër i kujdesshëm.Ato shquhen e shndrisin në përballjen me vjeshërimin prozatik dhe të errësuar që ndeshen jo rrallë në vargëzime mediokre.Fjalët e qëndisura buisin ndjeshmëri adhuruese për të bukurën dhe e mbushin me kënaqësi të hareshme Geni krijues në shpirtin e tij është lirizmi i brumosur me nektarinmjaltësor të Mëmëdheut ku lindi e u rrit , dhe në Atdheun e dytë që i buis lulëzimi familjar.Këtë motiv përqafon poezia e pare ;"Me dy nëna...",ku shfaqen ndienajt e poetit :"Më fal Shqipëri...ti je nëna ime me e mirë!...Qesh nënë se tashti u bëra me dy nëna...Amerika atdheu im i dyte që më fali lirinë"(f.11-12).

Temat e shumëllojshme marrin ngjyra ylberi e stinësh.Leka i lëndon me mall e trishtim, kujtimet më të dhimbshmëm për nënën e babën,që ia përvëluan shpirtin aq shpejt ,larg prej vatrës atërore , i ndarë përjëtësisht. Marazin e brengën e vargëzon që në faqet e para e deri në poezine e fundit , ku vajton shpirtërisht:"Lamtumirë Nënë!...Jam yt bir,vij pertej oqeanit të trishtimit.....dhe ne gjumin e vdekjes po fle me buzëqeshje.(f.15-16) Krishtlindje ne mungesë të nënës" ...ai shpirt i pazëvendësushëm i fëmijeve...nënë besomë ti je gjallë, shihmë,/shembullimi yt jam unë!?Ah nëne djali yt i burrëruar/nuk mund t'i kyqë dot lotët e dhimbje..(f.47-48). Përmallimi mallëngjyes pushton vargjet:"Në apelin e dashurive s'kihs mungesë/se Nëna po pushon pak ne ndienajt e fëmijeve!"(f.55)."Pak ethe mergimi"...Eh nënë mungesa jote një hon shpirtëror,/që dot nuk i plotësoj(f.69)"Kur dhimbja të gjuan me shuplaka merzije...vjen nëna si një ëndërr e artë".(f.72)"Mundohem te ndez semaforët e fatit/por përsëri shtë mungesë nëna!".(f.74). "Dy lotë nga sytë vrapojnë nëpër faqe" të poetit .se ndjen "Mungesa në ditlindje"-n e tij dhe ligjëron:"hap sytë e shoh imazhin e nënës që thotë"/Bir jam unë!Se edhe vdekja për ty urimin s'më ndal!...babai tymoste me vdekjen merzinë...urimi për ty djalë s'do të jetë kurrë i mungushëm(f.88). Tematika kushtuar prindërve përbëjne një cikël , që mund të veçohej, ku spikat ndijimi i thellë mallëngjyes ..Te poezia "Dhimbja ka ngarkuar brengën në shpinë" në kujtim të babait, i turfullon dallgëzimi shpirtëror me timbër thirrës e mendim te ngjeshur: "Hejjj Lekë Gjoka ti dhimbjen mjekoje me shpresë,/lërë Atlantikun ta gjuaje Floriden me shuplaka valësh/ në avionin e merzisë nisu pa pendesë,/ që një grusht dhe te hedhesh mbi varrin e babes !...djali mes detit të lotëve me pyet? Tashti o babi që humbëm gjyshin Gjokë,/a do të shkojmë në Shqipëri apo përjetë do të kemi ndarje?!...e drejt Kallmetit me mungesa shpirtërore sërisht nga ! ".(f.30) Shembulli e korrektesia në sjelljet e marrëdhëniet si bashkshort ,si prind,familjar,me të afërmit,miq e shokë, e bëjnë Lekën të adhurohet e mirëpritet gjithkund. Gëzimin e lumturinë familjare , poeti na e jep çiltërisht në poezinë "Dita e babait"(Father's day), ku fëmijët "Naldi" e "Nela" me "dy kartolina", i shfaqin ndienjat shpirtërore ,kartolina e gruas urimin:"Gëzuar Diten e Babit o bashkshort i artë/e diell shpirtëror je gjithnjë!.."Kjo diten mallngjimin për babanë:"me ngeli peng,/se asnjëherë o i çiltër Ate:Përveç buzëqeshjes shpirtërore s'të dhurova/asgjesend!"(f.76)

Një karakteristikë dalluese, në këtë vëllim , dëfton se poeti është dorështrënguar në vargjet për dashurinë, shprehur disi me ndrojë e nuanca alegorikë , te dukura haptas , prej të cilave shkëpusim disa vargje me ndienja erotike: "Sa kishim filluar ta shijonim cikjen e dashurisë...vetëm asaj s'ia fshihnim dot shijen e puthjes së brishë!(f.66)..nëpër deje shperthen gaz dashurie,/që ndizet vetëm

me një puthje a shikim."(f.28)e puthjes i them eja po të pres,/kujdes se dikush të ndal pakëz rrugës ,/se dashuria pi helm gjelozie dhe vdes"(f.38) "Të mos ngatërrohet dashuria,/se shpirti shpirtërisht venitet(f.62)"vitet kanë ngecur e bashkë me të edhe puthja...sonte shiu shtrin duart drejt tokës,/por dashurisë s'po i njom dot buzët."(f.75) Zëmerbardhësia e paraqet Lekën të thjeshtë ,bamirës i papërtuar për tu ndodhur pranë atyre në nevoje.Me sjelljen e njërezishme dhe talentin letrar ai është i pranishëm jo vetëm në gjirin e bashkatdhetarëve, por edhe me të tjerë qe elidhin marrëdhëniet gjithpërfshirëse ketu në mergim. Për disa ngjarje mbresëlenese ka thurur vargje.Poezia kushtuar Shenjtores shqiptares "Nënë Terezës" shpreh lëndimin shpirtëror të poetit "...Por një ditë Zoti të thirri e të mori në parajsë....e i the: Më lër dhe pak o Ate!?Të mjekoj shpirtrat e uritur/të kësaj bote të lodhëshme!"(f.53)

Vargjet kushtuar Dr. Ibrahim Rugovës, shfaqin trishtimin që në titull:"Lajmit i ka ngelur lajmi në fyt" ... e di Rugovë, ti ikë trishtueshëm sepse s'e firmose pavarësinë,/megjithëse Pavarësia është ulur këmbëkryq në oxhak!(f.18) Pikojnë lot vargjet kushtuar "Heroit lezhjan Gentian Marku që ra trimërisht në Irak" ...."Dhe pret vendlindja,/që biri të tretet në dheun e vet,/Gjergj Kastrioti në Lezhë i qesh fytyra/e thote:Heronjtë gjithmonë gjallë kanë me mbetur!"(f.32) Në një tjeter kushtuar ushtarëve amerikanë që ranë heroikisht në kerkim të lirisë, e titullon:"Amerikës iu mbushën sytë me lot" ..Ju puthjën e varrosët në heshtje...që lirinë popujve të robëruar t'iu sillnit në prag!...dhe heronj iu kthen në përjetësi!."(f.37) Dhimbjen shpirtërore vargëzon në kushtrim të artistit që iku pa kthim:"Dhimbjens'e mbajnë dot ndienjat"...Hej Mark Lëkunda,ti që gjithë jetën mbolle buzëqeshje..zgjohu bre burrë se shokët po lotojnë në heshtje.."(f.35) Ndersa në kushtimin " Mikut tim Agim Bacelli " , në Neë York pikëllohet për ndienjat e hidhura qe mergimi i solli dhe që i kane "vrarë buzëqeshjen"(f.80) Me vargje lirike poeti shfaq ndienjat njerëzore ,dashamirëse duke jetuar shqetësimet e gëzimet e shokëve dhe miqve"Shokut tim poetit Ndue Hila"....Mërgimi ta vrau pak buzëqeshjen e ndienjave"...por ti edhe natën e bëre shpirtërisht ditë!(f.77) Mbresat në takimin e Teksasit të Shoqatës të Shkrimtarëve Shqiptaro-Amerikanë, ku shpreh dhe mirënjohje për mikpritjen nga shqiptarët e Dallasit ,i jep mes vargjeve"U mblodhën shkrimtarë e poete ,/ngarkuar shpirtërisht me vargje e halle/,Shqipëri gezohu për djemtë dhe në djemtë gëzohemi për Nënën e Madhe."(f.61) Virtytshmëria ia ka hequr lakminë për tu dukur e rënë gjoksit, dhe pse i shquhen veçansi cilësore në ngjitjen drejt lartësive të poezisë.Mëgjithëse është përballuar me vështirsi e të papritura në jetë , dhe me ndonjë pickim poetucësh ,për ta sfiduar, nuk është përkuluar e ligështuar , por me dëshirë,vullnet,pa dëshpërim e meri,e pikon talentin pangutje,lirshëm në haphedhjen letrare.

Zemrën e Lekës e terheq Kallmeti Lezha,Atdheu ,siç thith shiqetën e busullës Poli Magnetik.Syçelësia e kujtimeve ia drithëron telin shpirtërortë mallit përgjithëçka të dashur tek djepi i përkundjes në vendlindje , për të cilin ligjërohet në mjaft poezi: "Kurrë të mos flija në shtratin e harrimit"...E di ,Kallmeti është zemëruar me mua...ktheu sërisht në apelin e bjeshkëve...(f.19) Në poezitë vazhduese, mes vargjeve të lira , ndërthuret një bashkëbisedim ndermjet emigrantit dhe vendlindjes.Tek poezia "Kallmeti është mungesë "bëhet lutja:"O Kallmet bekoi pak mërgimtarët kallmetorë!...e di se Bjeshka Vele gjithëmonë do rrijë duke pritur..."(f.22-23) Mërgimtari psherëtin brengën ankthin,trishtimin të shfaqur me vargje të rimuar e të lira:Kallmeti kish vrarë pak mërzinë"... Një afsh mërzie fryn nga Shkodra ,/për në lezhë niset me nxim,/në kallmet për një cast ndaloka, i trishtë ishte ky fluturim... i kën të rinjtë udhëve të mergimit ,/ por jo të të gjithë evranë varfërinë...dhe buzëqeshjen shqipe ata po e harrojnë...mërzia udhëton përfundimisht në venat e mija...(f.24-25). Brëndesia e librit ka të gërshetuar vargjet e lotimit me të haresë,ashtu siç është vërtetësia e jetës, të renditura dhe te poeia"Lezha"...shkrepëtijnë ndjenjat e Shqipërisë/atje lart në kala/-Gëzohu djalosh se je lezhjan,/shikoje Skënderbeu po të thërret...në të gjithë anët ku flitet shqip/dhe bijevë anekënd mërgimit,/ me plot shkëlqim iu buzëqeshin sytë...(f.86) Nervi i syshikimit të Lekë Gjokës nuk pasqyrohet bardhezi , por me larmi ngjyrimesh, të zbukuruara me shprehje të goditura letrare.Veçse është i ndjeshëm ndaj dukurive të papëlqyera që ndodhin në trevën shqiptare, për të cilat ofshama e klithma në vargjet e tij. larg zhanrit mediatik , shiqeton politikën të vetëquajtur e djathtë dhe e majtë , që nuk po del dot nga llumbataku i grindjeve e krim-korrupsionit, dhe me mirëkuptim të ecin tok me hapa të shpejtuar , pa ndalesë e qorrollisje , në udhën e Bashkësive Evropiane dhe Strukturave Euro-Atlantike, ku shndrit Fari i SHBA,mikut të madh e mbrojtësit të fuqishëm të shqiptarëve. Shqetësimin e poetit e bashkëbisedon me Frang Bardhin paraardhesin e shquar atdhetar të Kallmetit në poezinë:"Frang Bardhi është inatosur" ..."Kallmeti Frang Bardhi e ka ndërruar fytyrën..por Gjergj Kastrioti është përsëri arbërori-hero,/qe Ti e ke gdhendur përjetësisht në gërma...-Jo, jo -ma kthen Frang Bardhi i inatosur/-Ç'po ngjet me ju o stërnipërit e më?!".. Mes vargjeve të përgjigjes poeti mediton:"...e di se është disi e lodhur politika/e varfëria që kërcen në diell e në hije...(f.49)Dhe në poezine "Mall për Shqipërinë" shfren:"E di Shqipëri se trupi të dhemb...se djemtë po shamatohen për ditë..."(f.51). Dallgëzimi shpirëror i poetit gurgullon dhimbje,maraz,drobitje,pasiguri në e të pa njohurës ,dhe jehon psherëtimën e çapëlimit në shtiqet pa udhë të jetës ,përmes grygave të malit Gramoz ,"ku udhës se Greqis plumbat vinin"(f.15) në fshatra e qytete të Eladës , ku një"shoqja e fëmijërisë nën hije semaforësh/

shuan epshe mashkullore!...(f.71);përmes deteve te Mesdheut e Oqeanit Atlantik , në kapërcimin e shekullit ,me streset e të panjohurës deri në folezën mikpritëse të Atdheut të Dyte , në Floridën e Amerikës së Madhe,të vargëzuara në poezinë:Ndenjat i shtroj në spital"...engjëjt e shpresës në krahë më marrin/më bëjnë një xhiro anembanë botës/e vrapin në Florida ndalin/...Padashje hedh sytë poshtë Adriatikut,/lulet e dhimbjes në mës te detit kishin mbirë,/dallgët i gjuanin me shuplaka në të ikur,/mortja kish ngarkuar në shpinë djalërinë!"(f.43). Këndvështrimi i Lekë Gjokës ka përmasa që pasqyrohet në tematikën e gjerë , me vizionin e kohës së tanishme dhe shpresën e besimin te ardhmëria më e mirë.Subjektet shtrihen në dy kontinentem, ku vlojnë mendimet për ngjarje e ndodhi të pëlqyera e të mbrapshta dhe shqetësimet për Shqipërinë e Kosovën. Shpirti atdhetar i tij shfren sarkazëm therëse ndaj gjëmave tragjike,tronditëse në Shqipëri. Ofshamën e lëshon dhe në vargjet;"Pashë në ëndërr Migjenin"...Shihte i trishtuar fëmijët që me bageti/plumba qorre prisnin/e mësimi në shkolla dot s'fillonte..Qante Migjeni me poemen e mjerimit nëpër shtëpia...Qante Migjeni për hijen e zezë mortore/që u vesh Shqipëria...(f.42) I gulçon shpirti poetit për gjithçka të hidhur :"Ktheji sytë nga Joni shikoje Otranton/e nënës i shpërthejnë lotët, që iu mbuluan më gjëmën...askush s'iu merr dorën...E në hotele më të mirë të kurvërisë,/lëshohën plot epshe të "mençurit" e Shqipërisë,/me dollarë e ar i stolisin bythoret...E për pak monedha qe ata fitojnë/edhe gruan e vet në krevat të tjetrit e çojnë..."(f.57). Dhe duf shpërthen me klithmë e thirrje:"Heeej zgjohuni o ju o nipat e Kastriotit/largoni kopilat që nga dita e sotme...(f.58) ..është shekulli që Shqipërisë se coptuar ,/tia mjekojmë plaget...(f.82). Brengosjen e ngushëllon me shpresën e pavdekëshmë"Shtriva ndjenjat shpirtërore në oqeanin e shpresës...(f.56)."Por në fund nganjëherë dhe mjerimi dorëzohet."..(f.65) Shqetësimin e thellë shpirtëror ia zbut disi ndienja qetësuese e atdhedashurisë "Vëtem në vendlindje shpirtërisht kam gjithëmonë nxehtë."(f.67). Pavarësia e Kosovës ,ngjarja më madhore mbarëkombëtare e shekullit ,e lumturon poetin:"Zoti ka bekuar gjithë njerëzit,gjithë kombet/e shqiptaret bekimin po fillojnë ta shijojnë,/Se Kosova më pavarësi po pagëzohet!..."(f.27);...era ledhaton këtë komb me aromë lirie,/që ndihmon të vegjëlit e nuk ia shkel besën mikut/ dhe kurrë s'i jep dorën padrejtësive!" (f.21) Ndjeshmërinë e gëzimit ia tundojnë ngadalësimet zvarritëse të ushtrimit të drejtave institucionale shtetërore gjithëpërfshirësë në trevat e saj:Evropa po thur pëlhurën e pritjes...por ëndrra e shkjaut moj Evrope është e turbullt...Ejjj, Kosovë pash Zotin hapi mirë sytë,/se Evropa të rrëzon edhe dukte të mbajtur për dore,sa të kesh miqtë të mos kesh kurrë frikë,/Miqtë që me Lirinë falen në Faltore."(f.20-21) Tragjedia shekullore e kombit e ther në shpirt poetin.Gjëmon poezia dy e kater vargjesh"O moj

Shqipëri!"...Zgjohuni shqiptarë se ra këmbana e zgjimit,/ushton zëri i Ismali qemailt dhe i Isa Boletinit!...Le të ushtojnë Bjeshkët ,le të dridhet shkjau,/le të mbytet greku aty ke vau!..Më tashti s'durohet se dielli ka dalë,/e ty Shqipëri po të qesh fytyra,/bashkimi i trojeve rrugës u nis duke ardhur,/gjithmonë Zojë e Rëndë do të jetë Shqipëria !"(f.83-84)

Në mbyllje të këtyre radhëve po ndalem pak për titullin e librit,me shprehjen dome thënëse mishëruar me pamjen e kreshtës dallgëzore oqeanike në kapak,deshmon se poeti di të vërë atë që është joshëse,grishëse e ledhatuese për lexuesin,dhe ti përfaqësojë mendimin e tij poetik në tematikën tërësore të përmbledhjes. Shpreja e përzgjedhur e titullit ,i ndriçon përgjithësisht poeyitë e librit. Vargjet kuptimplote i gjejme dhe te poezia :"Jam malësor" ,me veçansi vargëzimi e strofash me katër,pesë e gjashtë vargjesh të lira:"Jam malësor...e di...edhe në Florida ku malet janë në mërgim...se shpirti ims'pranon të rrijë në hije!...se oqeani shpirtëror është i pandërprerë,herë i vrullshëm, herë i ngadalshëm,siç është vetë jeta. Lekë Gjoka lundron në dallgëzimet me kreshta vargjesh poetike ,dhe lexuesi , e uron me dashamirësi dhe pret me etje libra të tjera me mjaltin në hojet e vargjeve të poezive të këtij poeti të talentuar . Tashmë që i ka kapur shkallinat e para në poezi ,presim jo vetëm libra poezish ,por dhe në zhanret letrare të prozës,duke shprehur besimin e bindjen se talenti i tij do të shndrisë.

**Veprat:**

1. Lotet e Puthjes (Tiranë, 2001)
2. Diellin e kapa për veshësh (Tiranë, 2003)
3. Dallgezim i oqeanit shpirteror" (Tiranë 2008)



Pjesë nga krijimtaria:

**Lotët e Puthjes**

Larg në dhé të huaj
kur sytë veç në ëndërr t'i pashë
në buzë qëndrojnë pakëz lotë të puthjes
pakëz lotë të puthjes së thatë !...
Nata rend mbi dallgë të lodhjes
ndjenjat marrin udhë të gjatë
qëndrojnë pak në oborr të shkollës
Në vjeshtë pemët s'di pse qajnë?

(Mos kjo stinë iu vodhi rrobat ?!)
Ah e dashur, buzët qajnë
këtu larg në dhe të huaj
katër stinët vjeshtë janë
s'po shterojnë lotët e puthjes !..

Ç'mu rishfaq Migjeni udhëve të Athinës
Ishte çmendur makina e pronarit dhe me vrap
si kalë i hazdisur rendte autostradës
por semafori i kuq për krahu e kap
dhe ia nxierr kllapinë.
Kokën kthej mënjanë, sytë shohin në dritare një vocërrak
që asnjë pikë gjaku në fytyrë s'i kish mbirë!
- Më fal pesë lekë se dua të jetoj - më tha ai shqip.
Zgjata paret e ia dhashë, u mbyllën vetë sytë
përpara Migjeni i zverdhur m'u fanit.
Është ca e lasuar Athina dhe bën zhurmë
s'i bie ndërmend se ka ndonjë vocërrak shqiptar
që për shtëpi ka lulishten
e për mbulojë ajrin e verës
Vallë vargjet kush për fyti po m'i kap
lotët e zemres?
- Ik në Shqiperi ! - mu duk se i thashe
se vetëm atje do të të falin ndonjë copë jetë
se si m'u zhduk papritmas ai vocërrak
se makina sërishmi m'u çmend !...

**Kush e solli dashurinë?**

Mëngjesi i lau faqet
mesdita i krehu flokët
era ia shkundi mendimet
dhe ia thau lotët !
Ora ia dha vrapit
sytë me qiellin ndërrohen
detrat po bërtasin
detrat zemërohen !

Se s'ka më ujë lotësh
se u shterr trishtimi
s'kanë si mbushen botët
e këtij zemërimi !
Nuk shterrojnë dot këngët
por buruan puthjet
dita lind për sytë
nata vjen për buzët!...
Ora ia tha vrapit
dhe në planetin tjetër
u takua më djalin
e me puthjen e vjetër !...

**Trokitmë dhe mua në derë !...**

Shqipni shihmë drejt e në sy
sërisht me ty po flas prapë
pse ule kryet unë e di
por jeta ngajherë tregohet e praptë !...
Shikon ti vashat e tua t'fildishta
që këmbët e turpit hapin Europes
ato që nuk do shpërthejnë kurrë filiza
ndal Shqipni, mos i bjerë me grushta kokës !...
Shihme Shqipni vije nga larg
atje ku nderin s'e peshojnë peshoret
për krye të bjeshkëve nuk po të rrej sak
pse më sheh ashtu Shqipni, a s'të besohet ?...
Më buzeqesh pak nana disi e turpnume
e nga sytë i thehen si qelq dy bulëza loti
shtrin duart të ashpërsume
e më merr në prehër, që kundërmonte erë baroti !...
- Eh birë! - psherëtin nana prej përmallisë
dhe nis të numëroje thinjat me rradhë
kur ikët ju prej shtëpisë
veç dritë e shpresë iu shpërthente në ballë !...
E di moj nanë se malli m'i mbolli thinjat
dhe trishtimi m'i vadiste papushim

me bojë shpirtërore do t'i ngjyros ndienjat
e prapë do ngarkoj në shpinë djalërinë !...
Më fal nana, se ndaloi treni i shpresës
e do nisem prapë se biletën e kam prerë
kur të vish ndojherë tek bijtë mëngjesesh
tokitmë lehtë edhe mua në derë !...
*Shtator 2002*

**Diellin kapa për veshësh !...**

Diellin kapa për veshesh naten një dite
dhe ai me pa me inat
në trup e kapluan ca të dridhura si mornice
e një të zbehtë fytyres i trokiti në prag !..
Ah !- shfryu dielli - kur ia lëshova veshet
e tonëlata vransire i shpërthyen sytë
male zemerimesh kercitnin mengjesesh
e në pellgjet e trishtimit notonin mërzite !..
Me shikonte dielli si i turrullosur
- çfarë ke me mua ? - më tha
ta dish unë Shqipërinë nuk ta kam ftohur
e lumin u mundova te pi por ajo mbrenda ra !..
- Më fal !- i thashe me një shikim
dhe desha prap për veshesh ta kap
por shoh tek rrokulliset disi me e qeshur Shqipërinë
e dielli shtriu duart dhe e ledhatontë tere merak !...

**E tash Shqipni vaun e gjete !...**

Shqipni tash shtrimna dorën
me gjuhën e erës po të flas
n'rrokullime e larguam kohën
e n'udhen e mallit rreshkas !...
Po tash folmë lumi ka va
një sy t'loton
e dhimbja s'nxierr za
e bjeshka shpirtrishtuar rënkon !...

... Por prapë ti nanë hijshëm e man shtatin
e më nis me postën e shpirtit një buzëqeshje
që kishte ngarkuar në shpinë fatin
në këtë udhë me kthesa e leqe !...
Krahët udhës së shekujve t'i prenë
por duan edhe shpirtin ta marrin
heeej shqiptar ktheje kokën shihe folenë
mjergull e tym ecën në një udhë me shqiptarin !...
... Pakëz dritë, pakëz shpresë
si një syth lisi, që do të ringjallë lisin e prerë
hap dritaren e shpresës pa përtesë
e shfryj kur fryn idhshëm e helmuara erë !...
E tash Shqipni në lumë ke ra
por vaun buzëgaz e ke gjetë
dhe ecën me ngulm, se syri s'loton e dhimbja n'varr ka ra
e buzëqeshja jote hap portën e shpirtit ashtu lehtë-lehtë !...

**Kacavirren mendimet**

Kacavirren mendimet në pemen e merzisë
qiejt shpirtërorë i ledhatoj me buzëqeshje
mendimet veshin trikën e trishtë
ndal frymen ; e një çast mendimet i gjuaj me heshtje !..
Ngatërrohën planetet e dashurisë
në ketë stinë dashurie ngatërrohen rrotullimet
dielli i shpreses mundohet të mos japë shpirt
megjithese drejt shtratit te vdekjes po shtriqen përqafimet !..
Pemet shpirtërorë po thahen e lëshohen ne denesa lotësh
se dikur pas puthjës rigonte ëmbelsi
e zjarri i ngrohtësise oqeane epshesh shijonte
dhe male trishtimesh e tonelata thashathemesh i bënte hi !..
Kacavirren mendimet në pemen e merzise
trishtimin mundohëm ta gjuaj me heshtje
shtrij duar e ledhatoj imazhin e dashurisë
dhe s’dua ti pres bilete vdekjeje !...

**Amerikës iu mbushën sytë me lot**

- Ushtareve Amerikane
qe rane herokisht në kerkim të lirise.
Ju puthjen e varroset në heshtje
të përlotura rete iu veshtrojne nga lart
u niset udheve të vdekjes me pak rreze shprese
që Lirine popujve të robëruar tiu sillnit në prag !..
Nga lart rete rigojnë shi të idhet baroti
përdore me vdekjen ecni në cdo hap
qe të kapni ato qe në kopshtin e brishte mbjellin
vdekjen e terrorin
dhe qe popujve lirinë iu mbyllen në kafaz !...
Por… Një çast vdekja shtrihet plot qejf
duke harruar që ju vdekjen e keni vrarë me liri
vetem puthjën iu varros në heshtjen e blerte
dhe heronjë iu kthen në përjetësi !...
Amerikes iu mbushen sytë me lot
për një çast Amerika ndaloi frymarrjen
shtrin duart plot dhimbje e ferkon heronjtë
e në ndienjen e pavdeksise iu uron Mireseardhjen !...

**Nënat**

Kur dhimbja ne shpirt të gjuan me shuplaka merzije
dhe dielli shpirtëror te shikon me inat
kur dita e lodhur ta fiku semaforin e fatit
vjen nena si ne nje ëndërr të arte.
E dhimbja ne çast iken rreshqathi te mbytet ne det
dhe dielli shpirteror te fal ledhatime
fati te merr ne krahe pa pertim e tuj qesh
merzija e mbyll rubinetin e nuk ka me shi dhimbjeje!
Nena kjo ndienje e qeshur si vete pranvera
por kur ajo është mungese
ke gjithmone tallaze shpirterore
dhe asnjehere ndienjat nuk kane me qeshe !..

**Shqipëri gëzohu për djemtë...**

- ne takimin e Texasit te SHSHSHA.
Kur nata po mundohet te zgjohet nga gjumi
turruvrap u mbyt ne oqean
notin mire nata kishte mesuar
por llogarite s'i dolen taman!..
Texsasi sonte e nderroi buzeqeshjen
dhe rruget e ndryshuan rrahjen
oqeani po degjonte me vemendje biseden
e me perqafime dallgesh na uroi mireseardhjen !...
S'e dinim se shqiptaret e Dallasit
keto sterniper te Kastriotit
ne damare pa stacion ndalese rendte gjaku i mikpritjes
qe s'ishte pare ne dite te sotit !...
U mbledhen shkrimtare e poete
ngarkuar shpirterisht me vargje e halle
Shqiperi gezohu per djemte
dhe ne djemte gezohemi per Nenen e Madhe

# ARJAN LARASHI

Arjan Larashi ka lindur në qytetin e Korçës në Mars 1965. U diplomua inxhinier- gjeolog në 1989. Pasionin për të shkruar poezi e prozë e ka pasur qysh kur ishte fëmijë. Ka shkruar vëllimin me tregime "Mbretëria e vampirëve" si dhe novelën "Midis humbjes dhe shpëtimit". Është duke përfunduar së shkruari një vëllim me poezi të cilin do ta botojë së shpejti dhe është duke shkruar edhe dy libra të tjerë njëri biografik e tjetri teologjik. Perfundoi studimet në Shkolla e Gazetarisë së Londrës për prozë, (The London School of Journalism). Tani banon në qytetin e Bilishtit e duke ndjekur hobin e tij, kontribuon me shkrime në revista "Ujvarë" si dhe gazeta të ndryshme.

**Kur lind**

Kur lind patjetër qan
dhe lotët shumë shpejt
dëshmojnë vdekjen që del
në pah.
Nuk është përmujori i 9-të
i saj,
por male të rëndë vitesh
që nisin qysh me lindjen
e bebes së parë.
Lind për të qarë e jo për të qeshur
Lind për t'i bërë jetës homazh.
... E porsa të qeshësh me vdekjen
ta kryqëzosh e më pas ta qash
do të ndodhë që do t'lindësh rishtaz
e vdekjes do t'i bësh homazh.
Kësaj here do të qeshësh
dhe nuk do të qash.
... Kur lind së dyti patjetër qesh
e qara ngelet rudiment
e qeshura do të qeshë përherë.

**Vdes që të jetoj**

Vdiqa për të mos vdekur përsëri
U ngjalla për t'mos qenë në skllavëri.

Jetoja dhe s'dija se isha i vdekur
Vdes çdo ditë, rend për t'u tretur.

Jetoj dhe di përse vdes
Që fryte mbi vdekjen më pas të pres.

Jetoj dhe vdes përsëri
Vdes që të jetoj në përjetësi.

**Ëndërronte e njomta**

Nuk deshi të dilte atje ku s'donte
Në rrugën plot epsh lakuriqësi
Veç s'kish ç'i bënte lakut skëterrë
Tutorit të egër dehur në lakmi.

Kujtonte ato kohë kur grunjëzat mblidhte
E ngrinte bucelën plot ujë freski
Kur këngës në fushë shtruar ja merrte
Sa zogjtë dhe përroi e kishin zili.

Endërronte e njomta një jetë më të lirë
Si zonjat veshur, lyer bukuri
Larg urdhërave të prindërve aq zemërmirë
Të kridhej në krahët e të dashurit Dashuri.

Mendoi se e gjeti atë që kërkonte
Kur fjalë të ëmbla shpirtin i trazuan
S'e priste e shkreta këtë gjë të ndodhte
Rrugëve të kuqe të ecte harruar.

Qante e njomta për fatin e zi
Kur shpirtin i brente jeta e përdalë
S'e dinte e priste në do vinte përsëri
Kënga e zogjve e grunjëzat në arë.

**Kur dashuroj**

Kur dashuroj flatrat e shpirtit tim hapen
E shpirti fluturon drejt qiellit ne amshim
Trupi ngelet poshte ne kohe hapesire
Dashuria buron lume prej gjoksit tim.

Kur dashuroj oh ky lume vullkani i zjarrte
Shperthen e mbyt tokesoren lavdi
Djeg, zhurrit njerezoren si kashte
Purifikon te arten, oferte per perjetesi.

Kur dashuroj frymerisht qendroj lart
Atje ku gjaku e mishi s'kane vend
ku hyjnorja rri ulur ne fronin e arte
e shenjtet ndricojne me Mbretin ne kuvend.
....Kur dashuroj, jetoj....



**Aromë e ëmbël**

Arome e embel parfum eremire
Si fllad pranvere lehte me perkedhel
Nektar agulice perzier me jasemin
"Me merr ne dehje" embel I them.
Nuk di ne keni ndjere arome te tille
Qe zjarrin e shpirtit me zjarr e ndez
Arome e embel parfum eremire
Arome e gruas, qe cel cdo mengjes.

### Nuk kam frikë

Nuk kam frikë se një ditë s’do shoh më sytë e tu
S’do kundroj lotët kristal të dashurisë
S’do dehem me aromën e trupit tënd
S’do shëtis kapur pas dore lëndinave përallore
S’do ndjej dridhjen e sinqertë të buzëve të tu…

Sepse e di se atje ku do të shkoj
Pranë sofrës së Dashurisë do të të pres
E me patjetër do të të takoj.
Veçse jo si burrë e grua, jo si të dashur dehur në risi,
Por si engjëj që adhurojnë së bashku Dashurinë.

### Pasqyrë e dashurisë

Si një dallgë e ëmbël
Që ledhatueshëm përkëdhel
Bregun e etshëm papushim
Freskia jote femërore bie mbi mua
Sekondë pas sekonde deri në amshim.

Si gurët e bregut
Dashuria ime për ty latohet
(Purifikohet) për t’u bërë pasqyrë
E vetë Dashurisë.

# BUJAR MUÇAJ

Bujar Muçaj lindi në Aranitas të Mallakastrës më 22 mars 1959 dhe u rrit në qytetin e Patosit.Ka botuar për herë të parë në shtypin shqiptar ne vitin 1975.Në përgjithësi i ka tërhequr vëmendjen humori dhe satira.Eshte prezantuar mjaft herë nga Televizioni Shqiptar dhe media lokale.Ka fituar çmime në konkurset e zhvilluara në Fier dhe është fitues i dy çmimeve të para dhe të dyta të organizuara nga gazeta “Tribuna” dhe shoqata ‘Drita” si dhe nga shoqata “Nënë Tereza” në Greqi, ku punon e jeton.Ka botuar këto libra:”Kur dhëmb jeta” nga shtëpia botuese “Gutenberg”, “Piruni dhe daullja” nga “Skënderbeg books”, “Miku nga Skandinavia” nga “Ymeraj”. “Drejt Evropës” dhe “Kur puqen huqet” nga “Diva”

**Miku**

Për darkë sallatë i vunë mikut,
Spinaq të skuqur në mëngjes.
Dreka: Turshi me lakër gatitur
Rëndë krekosej në tryezë.
Më falni, tha miku, po ngrihem
Në hall të madh iu vura vërtet:
Ku është kopshti, a mund të ma thoni,
Se po shkoj të kullos vetë.

**Bosët**

Dy bosë bisedonin një ditë,
Tregonin si i vunë pasuritë.
-unë, fryhej i pari, të më besosh,
E nisa, kur s’kisha në xhep asnjë grosh.
-kurse unë, hidhet tjetri
duke kthyer një birrë,
e nisa kur s’kisha as xhepa,
këtë ta dish mirë.

Qafa dhe këmbora
Ç'të kanë qethur, moj e shkretë,
Si duron e nuk po flet,
Iku bukuria, vate…
Qafë manari, kaq e p;ate.
Ia kthen qafa më në fund:
-Ty këmborë, kush po të tund?

**Gjuha dhe faqja**

Llapi gjuha plot një orë.
-Po kjo ç'do, u nxeh një dorë
Dhe shuplakën nis për të,
Po shuplaka faqen zë.
Krisi faqja, u përflak:
-Pa dëgjo, moj gjuhëz pak:
S'e kuptoj ç'bëhet kështu,
Kush llapi, kush hëngri dru.

**Piruni dhe daullja**

Në buzëmbremje bisedonte,
Me daullen një pirua:
-Në dasmë më kanë ftuar sonte
A po vjen dhe ti me mua?
Ç'ke që rri kaq e trishtuar,
Hape gojën, ç'ke keshtu?!
-Si ç'të kem, ti e gjen shtruar,
Kurse une shkoj të ha dru.

**Dhëmbët dhe stomaku**

Dhëmbët me stomakun,
Bisedonin shtruar:
-Ç'të lemë, ne or mik,
Ti ke për të bluar.
Pos'të ndihëm ne,
S'mund të punosh kurrë,

Bashkë me motrën gjuhë,
Thyejmë edhe gurë.
Tund kokën stomaku:
-Ç'më thoni kështu,
Po s'lëvizën këmbët,
S'ha as unë, as ju.

**Kopracit**

Epitaf mbi varr,
C'të të shkruaj unë?
Një fjalë e ke pak,
Dy fjalë i ke shumë.

# JULIA GJIKA

Julia Gjika u lind më 11 Korrik 1949 në qytetin e Gjirokastrës. Ka kryer gjimnazin "Ajet Xhindole" në Berat. Studimet e larta i kreu në Tiranë ne degen e Finances (Akademia Ushrarake) dhe ka ndjekur me korespondencë pranë Universitetit në Fakultetin Histori Filologji degën Gjuhë-Letërsi Shqipe. Ka punuar si redaktore në revistën 10 Korriku e më vonë shefe finance në reparte të ndryshme ushtarake në Korçë dhe në Tiranë. Qysh herët u dashurua me poezinë, që zë vendin kryesor në krijimtarinë e saj, shumë prej të cilave i ka botuar në organe të ndryshme. Në duart e lexueseve janë vëllimet poetike Ditelindje (1971) dhe Ku Gjej Poezinë (1978). Në vitin 1996 u vendos në SHBA, ku vazhdon të jetojë së bashku me familjen e vet. Krahas punës për të mbijetuar në këtë vend ka vijuar të shkruajë e të botojë poezi, portrete e kronika në gazetën shqiptaro-amerikane "Ilyria" dhe organe të tjera. Libri i saj Muzg: Vëllim Poetik u botua ne 2008.

### JETIMIT NË BOTË

Puthja ëndërr mbeti.  
Përkëdhelitë u endën larg.  
Nuk u afruan, nuk gjetën prag.  
Zëri i vrazhdë, i ngjirur,  
sëmundje kronike,  
akuzon braktisjen.  
Nuk të ngrohu asnjë preher.  
Kur s'të panë sytë,  
si do të shihnin qepallat?  
Gjumi nga kënga nuk erdhi,  
as nga përrallat.  
Puthja ëndërr mbeti.

## LUFTA PËR PARA

Kjo botë,
qe ka rënë në gjumë të thelle
Duket e qetë,
pas 12 të natës.
Mezi prêt të zgjohet,
për të vazhduar
ku e la dje,
luftën për para.
Në plan të parë ka.

## NESËR, NESËR

Zgjohemi,
Ngrysemi,
Një mendim në kokë,
Si cekan rreh.
Të kemi për nesër,
C'do bëjmë për nesër?
Të rendim për nesër
Sot zemra na le.
Oh,jetë që qesh me ne,
na bën të cmendur,
të rendim ,të rendim
Pas asaj që askush s'e sheh.

## RRËKE ME KËNGË QIELLI

Rrëke që zbret nga mali
Me melodinë e pyjeve
Me ngrohtesinë e diellit
Me këngë qielli
Me hënën e menduar.
Baraz me një vijë
Baraz me nje trup elegant vajze.

I bën naze malit
I bën naze yllit të mëngjezit
Kristal e kulluar
Nuk prêt të derdhesh
Në shtrat lumi a deti
Dhe prehje kërkon
Në oqeanin e trazuar.

**RRUGICA IME NË PARKUN E RI**

Rrugica ime përse po hesht
Kur unë kaloj përmbi asfalt
Mos vallë veshtrimi yt po prêt
Dy silueta të duken bashkë

Apo ke rënë në qetësi
Buzëqeshjet prêt e lumtur
Në zhurmën që ruan thellë në gji.
Të ngrohtë mbeten zërat tanë
Sic mbeti mbi buzën time një e puthur.
1974

**PRILLI**



Kushtuar vellait tim qe u vra
aksidentalisht nga shembja e nje ballkoni te nje
ndertese pesekatshe ne Korce ne 7 Prill 1992

Vetëm jam këtu,
Në këtë qytet që nuk ka zgjim,
Ftohtësi e mermerit të bardhë,
Eshtë muaji Prill,
Ditët e fundit të tij,
Majit i thotë Mirësevjen.
Përpara meje, një mal me dhimbje,
Një zë dua të dëgjoj,

Asgje s'pipëtin, vec frymës sime.
Me vehte flas:
Kthehu, kthehu serish,
Unë jam këtu, kam kohë që pres,
Ngrihu, bëhu Llazar vëllai im Vladimir.
Gurin ledhatoj,
Kam frikë se të lëndoj
Nga fotografia dy syte e tu
Me shohin ne sy
Bota s'qënka e plotë pa ty,
Derdh lotë,
Kujtimi yt më prek ne cdo qelize
Nga malli petalja hapet,
Dheu a është i lehtë?

**"FOLE E ZOGUT" NË PEKIN**

"Fole zogu" gjigande, brilante.
Cudite botën, kur derën hape.
Mijra krahë, mijra mendje,
miresevini i thanë globit
me buzëqeshje zemre.

Sikur këto duar,
të panumurta të njerëzimit,
pëllumba të lëshonin
drejt qiellit,
sikur krahët e planetit
trëndafila të rritin
dhe të mbajnë
balancën e vështirë
të drejtpeshimit,
si në trarin e ekuilibrit

Medalioni më i cmuar
do t'i shkonte gjoksit të Paqes.
Le të mos kish asgjë kjo botë,

vec Paqe!
Pak më parë
se "Foleja e Zogut" celi derën
Një luftë e re filloi,
mbi glob, e egër.

Njeri, mos rend pas Adamit.
Kënaqu me c'ke në duar sot
dhe falendero të madhin Zot!..
Do të mjaftonin retë,
Lotët e botës të mblidhnin.
Pastaj të shkarkojnë gëzimin .
Me brohoritje të këndojnë
Zemrat.
Per paqen e perbotshme
kampine mbi kampione

*Gusht 11 , 2008*

**TË RIFILLOSH JETËN**

Pas cdo lufte
kur vendi shkretohet,
urrejtja mbetet gjallë.
Kaq shumë egërsohet,
nuk ka Zot ta ndalë.
Dashuria e trëmbur arratiset.
Dikush fillon të rindërtojë.
Duhen vite,
të bëhen gjërat përsëmbari.
Që të mos kthehet një luftë e re,
duhet varrosur urrejtja më parë.
Duhen djegur rrënjët e saj.
Në se jo,
më e egër , më cfarosëse vjen
se në fillim të saj.
Duhet përgatitur gjithcka,

që dashuria të kthehet në vatra.
Po si të kthehet,
ku rrëndon tragjedia,
ku zemrat janë cveshur,
nga ndjenjat njerëzore?
Ku egzistenca mallkohet
Te rifillojë jeta, s'e ka të lehtë.
Sa e vështirë,
dashuria provon të ngjizet.
në akuj dhe acar,
e brishtë, lëkundet,
sa nuk thyhet.
Të ngrihet, të rritet,
do duar e zemra nënash,
ato që përkundin paqen.

**DREJT BRIGJEVE TË REJA**

Ato u takuan buzë oqeanit,.
Flisnin gjuhë brigjesh,
Pulëbardha fluturonin,
Vizatonin hapësirën e kaltër,
Me sqepat e hollë dhe krahët e tyre.
Na duhej force,- tha njëra,
Shpirti ynë ishte rrëzuar brenda nesh,
por kishim shpresë.
Rrëmbyem vaporë, barka peshkimi,
U arratisëm.
Tmeri i largimit,
Çorri faqet e nënave,
Shkuli flokët,
Baballarët braktisën pragjet,
U mbyllën brenda,
U thinjën brenda natës.
Zemrës i vumë një gur.
Si miza të një lisi,
Ju ngjitëm vaporit,

Kur binte një në ujra,
Kur duart nuk e mbanin,
Një tjetër zgjatej drejt shpresës,
Drejt brigjeve të panjohura.
Shumë trupa,
Formuam një,
Puzzle,
Krijuar nga duar te padukshme,
Me një frymëmarje,
Një fytyrë,
Një vështrim,
-E imagjinoni?
Ti njeh vec vuajtjen tënde-thanë të tjerat,
Ne nuk mbimë rastësisht në këto ranishte,
Ikëm, u arratisëm,
Të ngopura me skamjen, fyerjen,
Shpirti ynë ishte në pranga,
Shumë nga ne i gëlltiti dallga,
Oqeani i di.

**I VETËM BRENDA KATËR MUREVE**

Kushtuar babait tim
Brenda katër mureve babai,
Qëndron me orë të tëra.
I shtrirë në divan.
Ngrihet, sa për të shmpirë këmbët,
Hedh sytë nga ballkoni
Tulla të kuqe të pallatit tjetër.
Shkon në dhomat e fjetjes,
Të ftohta,
Flet me objektet memece.
Del në ballkon
Prek gjethet e gjelbëra të mëllagave
I gëzohet lules që cel.
Këput piperkat e kuqe djegëse
Në dimër do ti shijoje me fasulet.

Shikon orën që nuk ecen
Minutë pas minute.
Kur i telefonon dikush
Flet si femijë i braktisur, gati qan
-Me kë je atje?- e pyes në telefon
-Vetëm, vetëm, me kë tjetër.
-Te vizitoi njeri sot?
-Një javë më parë ime moter
me pleqërinë e saj.
-Si i shtyn ditët?
-Me albumet, thotë dhe qesh.
Ju kam të gjithëve në albume
Gruan, fëmijët, fëmijët e fëmijëve,
Më duhen ca albume te tjere…
Kur dikush i troket në derë,
Ai nuk e dëgjon,
Dhe po të dëgjojë
Nuk beson
Se dikush troket për të.
Babai jetim në pleqëri

***

Ne pranine tende
Nuk ndjehem mire
Sepse nuk mendoj njesoj si ty
Per shume gjera qe ti thua
Me mire t'a mbaj gojen kycur
Kycur me dyzet kyce
Se po te flas e di
Nje lufte e re do te pelcase
Po t'a filloj
E di qe do t'a humbas
E kuptoj, ti di t'a vertitesh kaq mire gjuhen
Me ty cdo beteje e imja eshte e humbur

***

**Vlera shqiptare në Amerikë**

Gjatë këtij viti e pa dritën e botimit në Tiranë, vëllimi i tretë i poeteshës shqiptare me banim në Amerikë, Julia Gjika, bashkëshortja e respektuar e shkencëtarit të mirënjohur shqiptar, Thanas Gjika. Libri mban titullin Muzg, redaktor: Stavër Sharrëxhiu. Lënda poetike shtrihet në një hapsirë tipografike prej 240 faqesh, duke patur për autor të parathënies poeteshën Natasha Lako. Kjo vepër me vlera të padiskutueshme letrare strukturohet në këto cikle: Lirika, Cikli për Kosovën, Të ndryshme, Emigracioni, Ikonat, Shtegëtime dhe Haiku. Julia sipas autorit të parathënies «shquhet për thjeshtësinë dhe çiltërsinë e ndjenjës së hapur, aq sa të habit me theshtësinë dhe sinqeritetin. Ajo e ka përpara syve botën e sotme urbane, por kulloshtra që derdhet në poezinë e saj është tejet e lashtë» (f.7). Në bregdet ishte verë, thekson poetesha, duke u dashuruar njëherësh «me ty dhe detin». « Një re e bardhë/ mbështetej te mali/ një zambak i bardhë/ hapte fletëtë në ranishte/ Unë vrapoja e zbathur/ mblidhja rrezet/ që binin nga qielli/ Ti, bregu im». Julia Gjika është një grua që pikturon retë me fjalë. Fjala e saj është një magji që i çon ujërat të rrëshqasin: « M'u çelën sytë në magjinë e saj/ dhe botën preka me gishta nga vesa e larë » (f.15). Poetesha shqiptare tejmatanë brigjeve të mëndafshta të Atlantikut shkruan me shpirt të lirë. Shpirtin e vargut të saj e flladit era: « ku e zë dimri nuk e zë vera ».
Edhepse flet për kope me kuaj e turmë me njerëz që i sodit në botë, ajo s'e harron kurrë Gjirokastrën e saj ku u lind (1949), as Beratin, Tiranën e Korçën, ku studjoi, punoi dhe redaktoi një revistë, për të botuar në ndërkohë vëllimet poetike Ditëlindje (1971) dhe Ku gjej poezinë (1978). Në vitin 1996 u vendos me familjen e vet në SHBA, ku vazhdon të shkruajë e botojë poezi, portrete e kronika në gazetën shqiptaro/amerikane Illyria dhe në tribunat e tjera të komunitetit të atjeshëm shqiptar. Sipas Klara Kodrës, poezia e Julia Gjikës në këtë vëllim vjen më e pjekur si poezi lirike meditative ku ndjenja fshihet pas një cipe vetëpërmbajtjeje, një poezi moderne ku ruan qetësinë dhe nuk tërhiqet aspak nga errësira si modë. Ajo nuk e përbuz qartësinë si mungesë thellësie e supozuar. Kjo poezi karakterizohet nga një varg i lirë me ritëm të shqetsuar ku mendimet dhe ndjenjat alternohen si trokitje të shpejta me një diapazon të gjerë : ajo ngre tema të përjetshme si dashuria, jep tabllo e portrete, prek plagë të ndryshme të shoqërisë së sotme si emigracioni, lufta e Kosovës, racizmi etj. Realiteti aty shtrihet në dy botë: Shqipëri dhe Amerikës.

**Jam një re në qiellin tënd**

Julia Gjika është gjirokastritja që mediton për Kosovën, shkruan për Flamurtaren e Kosovës, klith nga ngazëllimi i çrobërimit të Dardanisë : Po vij te ty, Kosovë, kalon kufirin, vjen në Prizren e thot: Jam një re në qiellin tënd, shkon në Krushë të Vogël, viziton Kodrinën e Jasharajve, shkruan për muzgun e Prishtinës dhe qytetin që të jep energji shpirtërore, duke i përkujtuar dëshmorët e kombit dhe « Zërat që janë mbledhur lart në qiell » (f.66). Julia Gjika është poetesha e emigracionit ku grimcat shkëlqejnë në vete, drejt brigjeve të reja. Kënga e saj është vallja e fjalëve dhe "vajza e valëve" që priste dashurinë në brigjet e detit ku "dallgët vetë vajtonin me zë". Ajo është një meteor i shkëputur nga qielli i brishtë i Atdheut të çrobëruar nga demonët e komunizmit. Julia Gjika shkon gjurmave të Mardenës e Mondës, Rozi Theoharit e Vlashi Filit, Shefqet Dibranit e Ramiz Gjinit, Ilir Kosovës, Visar Zhitit dhe Mazllum Sanesë, Gjin Markut, Arif Molliqit, Engjëll Koliqit, Dalip Grecës, Rizah Sheqirit, Petraq Palit, Brahim Avdylit, Jeton Kelmendit, Jusuf Zenunajt e sa e sa mërgimtarëve të tjerë që e kanë zgjedhur fjalën si instrument për ta afirmuar Shqipërinë tejmatanë brigjeve të Saj.

Ku e gjen poezinë kjo pendë e frymëzuar! Julia Gjika është një botë fjalësh që pyet botën: "Ç'po bëj unë këtu?". Ajo është ajo që e bën atë që ia dikton zëri I zemrës, shpirti dhe ndërgjegja e nusëruar me frymëzim fjalësh që mbështesin kokën gjoksin e malit. Ajo dëgjon gurgullimën e krojeve atje ku ndjen se bulojnë miliona këngë. Julia Gjika ndjen pemët si lëshojnë sythe, ndjen aromën e nënës e të motrës, dhe pranverën që e rriti me këngë. Edhepse mban mbi supe një turmë pranverash të frymëzuara, Julia Gjika është një këngë e re e lirikës shqipe në megrim, shkruan B.Ymeri-Bukuresht.



**Julia GJIKA**

**BISEDA KAFENEJE**

Në Ëorcester MA të Amerikës, shqiptarët e moshuar të këtij qyteti, mblidhen në disa kafene, midis të cilave shquhet kafeneja e xha Dhorit. Aty zjejnë biseda nga më të ndryshmet për ngjarjet në Shqipëri dhe në diasporë, për librat e reja, për veprimet e politikanëve tanë, etj. Xha Dhori nuk di kujt t'ia prishë e kujt t'ia

ndreqë. U buzëqesh të gjithëve, për t'i mbajtur myshterinj. Kur dikush kërkon që ai të shfaqë mendimin e tij, ai ngrihet dhe bën sikur e kërkon banakjerja, bukuroshja Ana, e cila është nusja e djalit të tij. Midis myshterinjve bien në sy dy grupe, njëri prej gjashtë a shtatë vetësh, dhe tjetri prej katër, të gjithë pensionistë. Grupi më i madh përbëhet prej ish nëpunësa, mjekë, artistë. Këta shquhen për besnikëri ndaj figurës së Enverit e politikës së Partisë. Ata vijnë gjithnjë bashkë. Kompaktësia e tyre të kujton mbledhjet e celulave të dikurshme komuniste. Me ta nuk mund të flitet për krimet e kryera gjatë diktaturës, sepse ata mendojnë se gjithcka u krye për të mirën e popullit, për zhvillimin e vendit, për të siguruar pavarësinë, etj. Anëtarët e grupit më të vogël kanë mendime të djathta, por nuk i kursejnë kritikat edhe ndaj pushtetarëve të sotëm demokratë. Ata vijnë jo gjithnjë bashkë, por takohen tek klubi.

Amerikanët që vijnë këtu, blejnë diçka dhe ikin me nxitim për në punë, duke hedhur nga një sy tek tavolinat zhurmemedha. Ata çuditen me shqiptarët që rrijnë me orë të tëra e flasin gati njëkohësisht dhe me zë të lartë.

Shumë biseda e diskutime të tyre, të cilat i kam dëgjuar vetë ose m'i ka treguar Ana, mendova t'i mbledh e t'ua jap lexuesve, pa ndryshuar gjë. Mendimet janë të diskutantëve dhe jo të miat. Anës i kërkoj ndjesë që nuk i mora lejë për t'i publikuar diskutimet e tyre. Kurse diskutantëve u kërkoj ndjesë se u kam ndryshuar emrat e vërtetë pa i pyetur.



* * *

Në kafene hyn një ish ushtarak. Ka qenë komunist, por ka vite që ka evoluar, e quajnë Majk. Ai i përket grupit demokrat, prandaj shkoi dhe u ul tek tavolina e vogël. Grupi i ish komunistëve e konsideron renegat sepse ai e shan Enver Hoxhën duke e quajtur tradhëtar të idealeve partizane, diktatorin më të egër të Lindjes, etj…

- Po ti more Majk a nuk ke turp që shan Enverin?! - iu ndërsye prej tavolinës së madhe Labushi, konservatori më i madh dhe anëtari më i zjarrtë i grupit kompakt, që e mban veten për lab 24 karat.

- E ç'turp të kem, - ia pret Majku, - unë shëmbullin e tij po ndjek. A nuk e dërgoi Mbreti Zog Enverin me bursë në Francë, dhe kur ky e la shkollën, ai e emëroi konsull në Belgjikë? Kurse Enveri e mohoi mirësinë e mbretit, e quajti tradhëtar, maskara, ia mbylli derën e kthimit, etj. Edhe mua më dërgoi qeveria e Enverit me bursë për studime jashtë shtetit, u bëra komunist, m'u dha punë e mirë, dilja jashtë shtetit, etj. Tani e quaj Enverin maskara, kriminel, po ashtu si e quajti Enveri mbretin Zog. Kësaj i thonë të vësh në jetë mësimet e tij, ejo si ju, që i bini daulles sipas avazit të vjetër…

- Ti je një loço që nuk e ke shokun, - hidhet i revoltuar Republikani. (Po e quaj Republikan ngaqë mban kapelë republikë dimër verë, ndërsa nga bindjet është vetëm komunist e aspak republikan, siç do t'ia donte kapela).
- Ke të drejtë, - i përgjigjet Majku, - vërtet duhet të jem një loço që nuk e kam shokun. Javën që shkoi vajta tek zyra e policisë dhe i thashë sportelistit: - Zoti polic njoh disa shqiptarë ish komunistë që marrin asistencën nga shteti amerikan pa punuar asnjë ditë në Amerikë dhe shajnë demokracinë amerikane dhe lëvdojnë komunizmin. - Mirëpo polici më pyeti: - Këta njerëz a vjedhin, a dëmtojnë pronën e shtetit a pronën private të ndokujt? - Jo nuk dij që të kryejnë veprime të tilla, i thashë, por nuk pushojnë së shari Amerikën dhe së lëvduari komunizmin.
- Shko në shtëpi e qetësohu dhe mos eja më për të tilla deponime, - ma preu polici. Mirëpo unë mbas disa ditësh, kur ju përsëri ma sollët në majë të hundës me diskutimet tuaja, shkova për së dyti tek policit dhe i thashë të njëjtat ankesa. Polici kësaj radhe mu hakërrye: - Ti nuk marrke vesh, ne nuk pranojmë deponime për mendimet e njerezve, ne pranojmë deponime vetëm për veprime antiligjore. Dëgjon apo jo? Po erdhe përsëri për të tilla deponime, do të të fusim ty në burg, sepse ky është veprim antiligjor! - Sa çudi, në Shqipëri, kur bëja ndonjë deponim të tillë merrja shpërblim, ose lavdërim në organizatën e partisë, këtu të këtcënokan me burg. U largova i mërzitur e me bishtin në shalë, se në vend t'ju bëja keq juve për pak e pësova vetë, tamam si loço…
Pastaj duke u drejtuar nga shokët e vet, Majku shtoi me zë të ulët: as kam vajtur gjëkundi për t'u ankuar me anglishten time treqindfjalëshe, por kam qejf t'i ngacmoj këta të paevolueshëm.
- Majk, dëgjo këtu! - iu kthye Labushi, duke u ngritur në këmbë. - Enver Hoxha të dha shkollë, të dërgoi të studioje jashtë, të dha grada, të bëri anëtar partie dhe tani ti thua se ai paskej qenë birbo, shërbëtor i jugosllavëve, kriminel, diktatori më i keq i Evropës Lindore… Ti je një bukëshkalë.
Majku pa e kthyer kokën nga ai, i u përgjigj:
- Në kohën e diktaturës, kur hanim vetëm një lloj sillazhi, atë që prodhonte Partia e xhaxhi Enveri, mendoja dhe unë si ti e si shumica servile, por tani, mbasi kam lexuar shumë libra të atyre që kaluan vite e vite nëpër internime e bugje, kuptova se Enver Hoxha paska qenë një karrierist dhe demagog që ka maskuar djallëzisht luftën e tij për pushtet me të quajturat interesa të larta të atdheut e të Partisë.
- Hajde Majk, hajde, - u krekos Labushi, po me veprat e burgaxhinjve na vlerësoke jetën dhe bëmat e Enver Hoxhës?
- E kam fjalën për artikujt dhe librat e patriotëve At Zef Pëllumbi, Uran Butka,

Visar Zhiti, Pëllumb Kulla, Pjetër Pepa, Agim Musta, Lek Pervizi, Tomor Aliko, Eugjen Merlika, Mërgim Korca, Uran Kostreci, Makensen Bungo me shokë. Në këto shkrime ndjehet zjarri i njerëzve të ndershëm për të thënë të vërteta të paditura. Burgaxhinjtë ordinerë që u dënuan për vjedhje e shpërdorim pasurie a posti edhe unë i urrej si kushdo që ka dy para mend në kokë. Le që këta burgaxhinj nuk kanë marrë mundimin të shkruajnë gjë, se nuk kanë ç'të thonë. Po, a më sqaron ti Labush, - vijoi Majku qetë qetë, duke parë me vëmendje nga tavolina e grupit kundërshtar, - si ta merr mendja ty, ata dy të dërguarit e Titos, Miladini dhe Dushani, nuk do të përpiqeshin për të mbrojtur interesat e shtetit të tyre jugosllav? E këto interesa a mund t'i mbronin duke zgjedhur në krye të partisë komuniste shqiptare, komunistë me ndjenja patriotike të formuar në Perëndim si Zef Mala, Zaj Fundo, Sadik Premtja, Anastas Lulo, Aristidh Qendro, Ymer Dishnica, etj., apo ndonjë të paformuar e me shkollë të pambaruar, si Enveri, që mund ta përpunonin lehtë?

- Ik more, ti qenke droguar prej librave të burgaxhinjve, - thirri Labushi dhe u ul në karrike duke parë nga shokët e grupit të tij, për të gjetur mbështetje për ato që tha, por shokët kishin ulur kokat...

-Ik ti, - ia preu Majku, - ti, që nuk të ka dalë ende droga e formave të edukimit komunist. Më quan mua kuadër i Enverit, sikur nuk i paskam marrë diplomat e gradat me aftësitë e mia, po m'i paska dhënë Enveri. Po të rinjtë që mbarojnë sot shkollat e larta në Shqipëri u dashkan quajtur kuadro të Sali Berishës dhe u dashka t'i shërbejnë atij qorrazi, se përndryshe qënkan bukëshkalë? A ke dëgjuar ti këtu në Amerikë, që ky apo ai kuadër të quhet pjellë e këtij apo atij presidenti, meqë paska mbaruar shkollën në kohën e udhëheqjes së tij. Im bir që mbaroi kolegjin në kohën e drejtimit të George Bushit na qenka kuadër i Bushit… E ç'na thënke more Labush! - e mbylli fjalën Majku, - lexo disa nga librat e të përndjekurve politikë se ke për t'u kthjelluar si unë…

Labushi me kolegët e tij ulën kokat e vijuan bisedën me zë të ulët, nuk donin ta zgjasnin muhabetin meqënëse nuk iu ndezi.

Edhe në tavolinën tonë u ndërrua tema e bisedës dhe u ul toni i zërit.

Feraku, më i gjati e më simpatiku i grupit demokrat, emri i të cilit sqarojmë se nuk ka lidhje me fjalën ferrë, po e kemi sajuar si dhe emrat e tjerë, hodhi një pyetje shumë intriguese:

- Shqiptari, filloi ai, në shekuj e ka mbrojtur pronën e vet në rrugë personale, pa gjyqe, po me plumb. Për një pëllëmbë tokë ai e ka vrarë atë që ia ka marrë, edhe sikur ky të ishte vëllau i vet. Pushteti komunist u mori pa gjyq e pa shkak, jo nga një pëllëmbë tokë, po krejt tokat e pasuritë, florinjtë, shtëpitë, gjënë e gjallë, i rasi nëpër burgje e kampe internimi mijra e dhjetra mijra familje shqiptare.

Mirëpo as gjatë diktaturës, as mbas shkërmoqjes së diktaturës nuk doli ndonjë ish i përndjekur e i shpronësuar të vinte në vend padrejtësinë që i ishte bërë familjes së tij. Askush nuk shkoi t'ia numëronte në ballë diktatorit a pasuesit të tij, ose së vesë së diktatorit, ose prokurorit të përgjithshëm që u kishte dhënë dëmimin pa të drejtë, as ministrit të brendshëm apo atyre që i kishin torturuar çnjerëzisht në hetuesi.
Feraku duke parë nga ne, shtoi: - Si e shpjegoni ju këtë fakt?
Pyetja e tij, si e shpjegoni ju këtë fakt, i vuri në mendime. Filluan të shihnin njëri tjetrin, pastaj ulën vështrimet tek filxhanët e kafes dhe filluan të vrisnim mendjen Nga situata na nxori i zoti i pyetjes.
- Le të mendohemi nëpër shtëpitë tona, - tha ai, - dhe përgjigjet t'i japim kur të takohemi herën tjetër.
Kur u mblodhën ditën e shtunë, u ndrisnin sytë të gjithëve, sejcili mendonte se kishte për të dhënë përgjigjen më të saktë ndaj pyetjes intriguese të Ferakut.
- Unë, - filloi Naku, ai që mbahej për historian, - së pari dua të sqaroj se kujt i përket më shumë detyra e shlyerjes së borxhit ndaj kupolës komuniste. - Dhe vijoi: - Populli ynë gjatë kohës së diktaturës përbëhej nga tri shtresa kryesore. Shtresa e lartë ishte ajo e pushtetarëve, ku futen ata që kanë pasur në dorë fatin e njerëzve, si udhëheqësit e partisë me sekretarët e rangjeve të ndryshme, anëtarët e qeverisë me gjithë kryetarët e komiteteve e deri tek drejtorët e ndërmarrjeve, prokurorët e gjykatësit, hetuesit, drejtorët e burgjeve, spiunët e paguar, etj. Kjo shtresë ka përbërë rreshtat e sipërm të piramidës. Ajo përbënte një pakicë. Nga kjo shtresë nuk mund të dalë ndonjë hakmarrës, mbasi të gjithë këta kanë qenë dhe janë përgjegjës ndaj krimeve që u kryen gjatë kohës së diktaturës. Shtresa e mesme ishte ajo e bashkëvuajtësve dhe bashkëfajtorëve, ku futen gjithë punonjësit e ndryshëm të qytetit e të fshatit, dhe komunistët e thjeshtë me gjithë inteligjencën krijuese. Kjo shtresë ishte shtresa më e gjerë e shoqërisë shqiptare, e cila përbente rreshtat e mesit të piramidës, duke përfshirë gjithë rreshtat që vinin nën ato të majës deri tek rreshti i dytë mbi tokë. Çdo anëtar i kësaj shtrese, duke mos i kundërshtuar krimet e diktaturës, tregoi se ishte pajtuar me diktaturën për motive të ndryshme. Ata ngushëlloheshin nga fakti se nuk ishin krejt në fund, por diku mbi të tjerë. Pra kjo shtresë ka qenë e përlyer si bashkëfajtore. Këtu bëjmë pjesë edhe ne, që jetuam gojëkyçur, pa e kundërshtuar hapur diktaturën, po vetëm duke treguar ndonjë anekdotë a shaka me zarar. Edhe ne bashkëfajtorët e kemi të vështirë ta vemë në vend nderin e kombit të marrë nëpër këmbë. Shtresa e poshtme ishte ajo e të përndjekurve dhe të shpronësuarve, ku futen gjithë nacionalistët e patriotët e ndershëm dhe intelektualët, të cilët partia e pushteti i konsideroi armiq dhe i vrau pa gjyqe ose me gjyqe fallco, ose i futi

nëpër burgje e kampe internimi, madje mjaft prej tyre për disa breza. Kjo shtresë paska qenë shumë më e gjerë sesa dinim ne gjatë diktaturës. Ajo përbënte themelet e nëndheshme të piramidës dhe rreshtin e parë mbi tokë të saj. Ndaj kësaj shtrese jemi borxhli të gjithë, sepse mbi pjesëtarët e saj rëndoi gjithë pesha e diktaturës. Nga kjo shtresë pritej të dilte heroi që do t'ia bënte bamp, për të marrë hakun e aq viteve burgimi e internimi, për grabitjen e pasurive dhe të nderit. Në këtë shtresë nuk hyjnë ish pushtetarët komunistë të dënuar si armiq e tradhëtarë prej njëshit të tyre. Këta ish të dënuar me gjithë bijtë e tyre, nuk mund të delnin kundër bëmave të diktaturës, as para as pas dënimit, sepse ata i patën lyer duart me gjak shqiptari të pafajshëm. Ndonjë tip me kurajo të jashtzakonshme guxoi të shprehte pendimin e vet me fjalët: Ne komunistët e vjetër që sollëm këtë sistem duhet ta lyejmë veten me benzinë e ta djegim tek Sheshi Skënderbej. Por kjo pendesë u shpreh vetëm me fjalë. Shumë prej tyre shkruajnë kujtime për trimëritë e luftës pa përmendur asnjë nga krimet e udhëheqjes gjatë luftës e pas saj. Kurse Todi Lubonja, mbasi doli nga burgu, në kujtimet që botoi, nuk i përmendi poshtërsitë që kishte bërë kur ishte pushtetar, dhe as që kërkoi të falur. Shkroi vetëm për vuajtjet kur ishte në burg dhe në fund e mbylli librin me thënien e njohur komuniste: Sikur të më jepej edhe një herë jeta, unë do ta jetoja atë si komunist! Ky autori përmend në burgjet e diktaturës shqiptare vetëm ish pushtetarë si Bedri Spahiun, ish gjenerali Halim Xhelo, Koco Tashkon, etj po asnjë nga të dënuarit e ndërgjegjes, ose nga patriotët e shpronësuar e të quajturi armiq të pushtetit. Duket se hipnoza e luftës së klasave këtij ish pushtetari nuk i paskej dalë as gjatë burgut e as mbas burgut. Todi Lubonja, prej të cilit pritej shumë, nuk guxoi të bënte asnjë analizë kritike ndaj diktatorit ose pasuesit të tij. Edhe e shoqja e tij nuk shkoi më tej. Në kujtimet e saj ajo tregoi me egoizëm vetëm vuajtjet e saj në internim dhe të asnjë bashkëvuajtësi, madje as të nuses së djalit të saj. Në librin e vet ajo nuk bëri asnjë analizë për sistemin shoqëror, si shkaktar i fatkeqësive.
Pepja, e ndërpreu:- Shkurt muhabeti, diktatura komuniste me sundimin e gjatë e të egër, arriti të kultivonte tek çdo shqiptar frikën dhe prishjen e karakterit. Edhe pse nuk u kërkua asnjë e falur publike prej ish pushtetarëve, askush nuk guxoi të merrte hakun e vet e të familjes së tij të dëmtuar rëndë.
- Nuk besoj se ka qenë çështje frike, - ndërhyri Feraku, - unë them se të gjithë shqiptarët që kanë pësuar prej diktaturës, e sidomos bijtë e shtresës së të përndjekurve e të shpronësuarve, kanë treguar këto njëzet vjet shumë kurajo dhe vetmohim për të dëshmuar vlerat e tyre të mohuara. Këtë e kanë bërë si me jetën e tyre dinjitoze dhe me shumë artikuj, kujtime, vepra letrare e shumë bema të tjera. A nuk janë plumba e gjyle vdekjeprurëse veprat e botuara të të përnd-

jekurve? A nuk i sollën ata faktet për diskreditimin e karakterit të diktaturës si sistem dhe të diktatorit e bashkëpunëtorët e tij? Po ish pushtetarët tanë komunistë nuk kanë sedër, prandaj as skuqen as kërkojnë të falur.
- Nxjerrja në shesh e dimensioneve të vërta të diktaturës, - shtoi Naku, - është një meritë e madhe e ish të përndjekurve. Evoluimi ynë si dhe i shumë krijuesve nga e djathta, duhet pranuar se ndodhi jo thjesht nga predispozicioni ynë, por edhe nga leximi i veprave të tyre. Madje njohja me jetën dhe veprat e të përndjekurve kanë ndikuar edhe në evoluimin e Ismail Kadaresë. Kohën e bëjnë njerëzit dhe njerëzit që kanë ndihmuar më shumë në këto njëzet vjet, për ecurinë e mendësisë shqiptare, janë pikërisht ish të përndjekurit. Vlerësimi ose mos vlerësimi i tyre sot është vija që ndan atdhetarët e vërtetë nga antikombëtarët. Komunistët e paevolueshëm kanë alergji ndaj tyre. Unë, mbasi kam lexuar shumë artikuj e libra të tyre, e kam ndjerë veten shumë borxhli ndaj tyre. Madje shpesh, u jam drejtuar me letra e shkrime vlerësuese dhe me telefonata falenderuese.
- More, - ndërhyri përsëri Pepja, - të vdesë nga perëndia diktatori ynë, e veja e tij, vijuesi i diktatorit, prokurori i përgjithshëm etj, për mua është krim i madh dhe një gabim që nuk do të na e falë e ardhmja.
- Zotrote, - e ndërpreu Naku Pepen, armët di t'i përdorësh, Shqipëria është plot me revolverë e automatikë kallashnikov, pse nuk shkon atje e t'ia bësh bamp?
- Para meje e kanë radhën ata që u persekutuan më shumë. Pastaj një 73 vjeçar - shtoi Pepja, - si unë që më dridhen duart, nuk është për t'ia bërë bamp.
- Të përndjekurit, - shtoi Naku, - nga vuajtjet e shumta janë bërë si shenjtorë. Shenjtorët dhe demokratët nuk përdorin armë zjarri, po fjalën. Pastaj hakmarrjes alla kanun, i ka kaluar koha, si kudo dhe në Shqipëri. Nuk shikoni sa qesharakë e të urrejtshëm bëhen sot ata që marrin hakun në rrugë personale sipas kanunit e jo në rrugë shtetërore sipas ligjit? Hakmarrjet sipas kanunit na turpërojnë para botës së qytetëruar. Feraku e tha qartë se hakmarrja sot bëhet në plan moral, artistik e politik. Puna është që demokratët duhet t'i shtojnë përpjekjet për të sqaruar popullin deri në atë nivel, sa ky të kuptojë se ish sigurimsat e ish komunistët nuk duhet të votohen kur kandidojnë për deputetë e bashkiakë…
- Mua, si ish komunist, - tha Majku, - më vjen turp e inat që edhe sot Nexhmia, Ramizi etj, flasin e botojnë shkrime për të mbrojtur e zbukuruar politikën e vjetër të dështuar të partisë, në vend që t'i kërkojnë me burrëri të falur popullit, veçanërisht të përndjekurve. Por ama unë e konsideroj po aq të dënueshme edhe moskthimin e pronave prej qeverive të quajtura demokratike të këtyre njëzet vjetëve. Shumë prej politikanëve të sotëm meritojnë po ashtu një ndëshkim shëmbullor. Lidhur me Sali Berishën, unë jam i bindur se shpejt a vonë, ky ish sekretar partie, që lufton të jetë udhëheqës i pazëvendësueshëm i demokracisë,

ka për të dalë agjent i kupolës së vjetër komuniste. Këtë e kanë shpallur shumë vetë, tani së fundi Pëllumb Kulla e quajti Pal Mëlysh të Demokracisë. Unë bashkohem me këtë akuzë, sepse nuk ka si shpjegohet fakti që të përndjekurve nuk u janë dhënë as pronat as poste qeveritare që duhet t'i merrnin mbas ndërrimit të sistemit politiko-shoqëror.
- Sali Berisha, - ndërhyri Feraku, - mund të ketë qenë futur në lëvizjen demokratike prej udhëheqjes komuniste, por ama ai ka evoluar shumë nga e djathta dhe ka bërë shumë më tepër se sa mund të bënte kushdo tjetër.
- Opozita e vërtetë e partisë komuniste, vijoi Majku, - përbëhej prej nacionalistëve, intelektualëve të formuar në Perëndim, pronarëve të mëdhenj e borgjezisë. Atëhere pas dështimit të pushtetit komunist duhej të vinin në pushtet kundërshtarët e tij. Mirëpo sot klasën e re politike, në shumicën dërmuese, e përbëjnë pjellat e komunizmit. Ata hiqen si socialistë të rinovuar, si demokratë, si të persekutuar, por në fakt janë lojtarë të ish kupolës komuniste. Ata bëjnë shumë tym e zhurmë antikomuniste për të maskuar pasurimin e bijve dhe shërbëtorëve besnikë të ish kupolës. Ua kam thënë dhe herë tjetër, se mbas shtypjes së kundërrevolucionit hungarez, Mehmet Shehu u dha shefave të Ministrisë së Punëve të Brendëshme këtë porosi të dërguar prej KGB-së sovjetike: Duhet të punojmë në mënyrë që po të ndodhë tek ne një përmbysje e sistemit politik, të vijnë në udhëheqje njerëz që të duken si armiqtë tanë, por në fakt të jenë agjentët tanë. Për këtë porosi është punuar me seriozitet në gjithë vendet e Lindjes, që nga viti 1957 deri më 1990. Mos u bëni naivë, çdo qeveri, sidomos ato diktatoriale, punojnë jo vetëm për shkatërrimin e kundërshtarëve të tyre, por edhe për përjetësimin e pushtetit...
Naku, sikur të kishte zbuluar diçka të re, e ngriti zërin:
- Me këto që thua ti Majk, u kuptoka pse në vitet 1990-91 sigurimi i shtetit u përpoq që familjet kryesore të të persekutuarve, si familjet Gjonmarkaj, Kupi, Merlika, Pervizi, Dosti, etj, etj t'i këshillonte e ndihmonte që të shkonin jashtë shtetit tek njerëzit e tyre të arratisur në Perëndim. Sigurimit të shtetit që i kishte masakruar ato viktima nuk mund t'i vinte keq për ta, por paska qenë porosi e partisë që të rralloheshin sa më shumë opozitarët e vërtetë, të mos organizoheshin në Shqipërinë pasdiktatoriale. Pra edhe hapja e ambasadave të huaja, hipjet nëpër vaporë dhe lagimet masive nëpër kufirin grek, paskan qenë hapje e valvulave të shkarkimit, për të pakësuar sa më shumë të pakënaqurit e vërtetë.
- Komunistët kanë ecur me strategji për të pakësuar kundërshtarët e tyre brenda vendit. Kjo del dhe nga rezultatet e zgjedhjeve, - tha Feraku. - Më 1992 partia socialiste fitoi 28 përqind të votave, kurse në zgjedhjet e sivjetme ajo fitoi dyzet e nëntë përqind. Këtë rritje të lektoratit zgjedhor në favor të PS unë e shpjegoj

me dy arsye: së pari, populli mbahet ende nën frikë dhe së dyti, shumica e ne të larguarve nga atdheu mbas 1992-shit i përkasin lektoratit demokrat.
- More, - ndërhyri Pepja, - më duket se edhe këtu në emigracion, Sigurimi ka dërguar aktivistët e vet. Ne dhe shumë të tjerë kemi ardhur nga nevoja dhe shohim punën, por kam vënë re se disa të tjerë që merren gjoja me aktivitete patriotike, që formojnë shoqata ose forume mediatike, stacione televizive, etj punojnë për të na e bërë kokën dhallë, përpiqen nën dhe për të mbajtur gjallë mentalitetin komunist, dhe lidhjet e informatorëve.
- Ty, Pepe, të është bërë mendja Sigurim, - ndërhyri Feraku. - Sigurimi i vjetër u shkërmoq në Shqipëri e si mund të vijojë punën këtu në Amerikë?!
- More, - kundërshtoi Pepja, - nuk e kam fjalën thjesht për Sigurimin, por ata që kanë marrë njerëz më qafë, që kanë lyer duart me gjak, bashkë me bijtë e tyre dhe me bashkëpunëtorët e tyre, do të punojnë derisa të vdesin për të mbajtur fshehur krimet. Nuk shikoni se ç'bëjnë këtu, sesi aktivizojnë e popullarizojnë ca mediokër, kurse intelektualët e vërtetë i lenë në hije. Kam frikë se komunistët, ashtu si erdhën në fuqi më 1944-45 mund të vijnë përsëri në pushtet në shumë vende ish komuniste…
- Komunistët, - ndërhyri Feraku, - kanë punuar gjithnjë të organizuar me disiplinë të hekurt, duke përdorur një propagandë të fuqishme, kurse demokratët shikojnë punën e tyre, pa çarë kokën se ç'bëjnë fshehurazi komunistët. Disiplina e hekurt dhe propaganda e fuqishme ua siguroi partive komuniste ardhjen në pushtet, por qeverisja e tyre diktatoriale monopartiake, i shpuri ato vende në katastrofë ekonomike. Prandaj, Pepe, hiqe atë lepurin nga barku, se bota shkon përpara dhe nuk mund t'i kthehet një eksperimenti të dështuar që i kushtoi shumë gjak e sakrifica.
- Rrugët dhe ndërtimet e mëdha që po bëhen në Shqipëri, - ndërhyri Naku, - tregojnë se Evropa dhe Amerika kanë vendosur ta pastrojnë e ndërtojnë pjesën shqiptare të oborrit evropian. Prandaj duan apo nuk duan fqinjët tanë dhe ish komunistët shqiptarë, Shqipëria do të hyjë në Evropën e Bashkuar. Në atë bashkësi do të gjallërohen tiparet tona positive: zgjuarësia, guximi, bujaria, mikpritja, inisiativa për të kapur të renë, etj.
- Qeveria demokratike shqiptare, - e mori fjalën Feraku, - ka bërë shumë ndryshime pozitive, por ama ajo ka përgjegjësi për mos dënimin e krimit komunist si i takonte. Tek ne duhej zbatuar një Nuremberg, sepse diktatura shqiptare ishte më gjakatarja midis vendeve të tjera të Evropës Lindore. Gjithashtu kjo qeveri pa tjetër duhet t'u kthejë pronat pronarëve të vërtetë gjatë kësaj legjislature, përndryshe nuk besoj se vjen më në fuqi dhe do t'i shkaktojë së djathtës një dëm të madh.

- Ndryshimi i mentalitetit të një populli, - shtoi Naku, - ecën më ngadalë se ndryshimet ekonomike. Brezi ynë kam frikë se do ta pësojë, si Mojsiu i Biblës, që vdiq para se të mbrinte populli jude në vendin e premtuar. Lufta për demokratizimin e mendësisë shqiptare mund të bëhet më efektive duke shkuar e punuar atje në atdhe. Në rast se shumë nga ne që morrën rrugën e mërgimit, tani mbas 15 vjetësh kthehen në atdhe për të investuar e jetuar atje, atëhere mendësia demokratike do të forcohet. Kthimi i mërgimtarëve në atdhe në mjaft vende ka sjellë ndryshime pozitive në mendësinë e bashkatdhetarëve.
- Shkoni, shkoni,- tha Pepja, - po komunistët, ato pak pare që keni do t'jua përlajnë si bakshishe, ndërsa për investime do t'ju duhet të ktheheni këtu përsëri që të punoni nja 15-20 vjet të tjera. Nuk është koha e mbretit Zog, kur respektoheshin ligjet dhe baballarët tanë ktheheshin e bënin prokopi me kursimet e tyre? Pa hyrë Shqipëria në Evropën e Bashkuar nuk duhet menduar kthimi në atdhe, sepse aty nuk ka shtet ligjor.
- Më duket se neve na pengon të kthehemi mungesa e shpirtit idealist dhe jo mungesa e shtetit ligjor, - tha si autokritikë Naku. - Na ka plogështuar bollëku i Amerikës, dhe tregoi barkun e tij të fryrë. Bellumb Kulla u ka bërë thirrje Kadaresë e Agollit të mos arratisen nga trajtimi i problemeve të jetës së sotme, por të angazhohen në luftën ndaj dukurive negative të së sotmes.
Këta dy personalitete po t'i mprehin penat e tyre kritike mund të luajnë rolin e opozitës së vërtetë, që i mungon shoqërisë shqiptare. Sa me vlerë do të ishte sikur këta dy personalitete t'u përgjigjeshin genjeshtrave të Nexhmies e Ramizit, të cilët po vijojnë në rrugën e tyre të krimit duke zbukuruar bëmat e diktaturës e të diktatorit.
- Kadareja edhe ka guxuar, kurse Agolli nuk doli kurrë kundër Ramizit e Nexhmies, mbeti një ushtar besnik i tyre, - shtoi Pepja.
- Sot, kur Putini në Moskë kritikon ashpër nostalgjikët e Stalinit e të diktaturës staliniste, - vijoi Naku, - të mbrosh e zbukurosh Enverin dhe enverizmin, është një krim monstuoz. Sa për thirrjen e z. Kulla mendoj se duhet ta marrim sikur na bëhet edhe neve, derrave të kënaqur të kurbetit. A nuk do të ishte më mirë ta hanim pensionin tonë atje në Shqipëri? A nuk do të ishim neve më të dobishëm në atdhe qoftë dhe duke diskutuar me të njohurit, komshinjtë tanë? Pa le sikur të shkruanim ndonjë artikull kritik e të flisnim në televizion.
- Rrugën e ke të hapur xha Nako, - u ngut të thosh me të qeshur Pepja, - por atje shumica e gazetave dhe stacioneve televizive janë në duart e ish komunistëve. Këta kanë krijuar opinionin se ne kurbetllinjtë jemi të tepërt e të pavlefshëm. Ti mund të botosh vetëm në gazeta që dalin me tirazh të vogël dhe mund të flasësh në stacione televizive që nuk i shikon njeri. E një ditë mund të na kthehesh i

deziluzionuar këtu…
- Sikur sejcili nga ne të ndikonte në atdhe në mendësinë e dhjetë miqve e komshinjve dhe të dhjetë lexuesve e spektatorëve, do të ndjenim një gëzim që nuk na e jep asnjë punë këtu, - tha Naku.
- Moj, më duket sikur ky paska marrë vendim për t'u kthyer, - tha Ana, duke më parë në sy. – Nuk më ngjan me thëniet që kam dëgjuar nga të tjerët. Këto fjalë nuk janë thjesht nostalgji pleqërie për baltën, që Cajupi e quante më të ëmbël se mjalta. Më duket tjetër gjë…

# FERIT RAMADANI – (GJAKUSH TANA)

Ferit Ramadani (GJAKUSH TANA)u lind më 06 qershor 1956 në fshatin që populli e quan Llag, ndërsa administrata Trapçin Doll të Kërçovës.
Më 1982 u diplomua në Fakulteti Ekonomik të Prishtinës ku vijoi edhe studimet pasuniversitare në degën "Politika e zhvillimit ekonomik ".
Është udhëheqës i sektorit ekonomik dhe juridik në Postën e Kërçovës.
Ka publikuar poezi, tregime, ese dhe kritika letrare në periodikun e kohës me emër dhe me pseudonime.

**Veprat e publikuara :**

1.Për sa legjenda flet historia , poezi, botuar nga "Pjetër Bogdani", Biel të Zvicrës, qershor 1992,
2.Nesër mund ta kuptoni heshtjen , poezi, botuar nga Flaka, Shkup, 2001
3.Pirgu i dhembjes , roman 1996,
4.Pirgu i dhembjes II, roman 1997

**ZHDUKESH NË ZGJIM !**

Unë kur të behem hi
dije se lind perseri,
se të dashuroj ty....!

Heshtja le të bie mbi gjithcka . Si nata !
Nëpër horizont kodi i misterit si shpatë !
Nëpërkë e zezë - kafshimin e bëri dorë e gjatë !

Ngrica shtrojë gjithësie në damarët e jetës !
Pritja nuk e bëri takimin në kufindarjen kob.
Nga përqafim' i shkëputur, mbetëm skllav e rob!

U derdh vullkan' i lotëve, kallej dashuria!
Si u rrit ajo farë me dehje , me pikëllimurim!

Endërra kot të sjell, se : - Zhdukesh në zgjim!

Nuk të kisha pranë kur zemra më rënkonte !
Prej ciles largësie më ndale frymëmarrjen në kraharor ?
Vdiqa nga kjo luftë pa u shpallë dëshmorë !

**VETËM TI MOS U TRISHTO !**

Më kanë mbërthyer misteret më ngulfasin
Për Ty - jam me mall dhe lot !
mijëra zëra vdekjeje më thërrasin !
Nuk shkëputem prej teje dot!

Kam harruar gjithcka për veten time ,
se di çerpiku t'u tha nga lotët ? !
Aty ku e prita çastin për takime
vendosa të ndaloj rrjedhën - motet !

Kërkoj të mbesim një shekull të ngujuar
I përqafuar me ty të ndërrojnë stinë e dekada!
Si Serembeja në detëra kam kaluar,
Kangjela malli , shkruajsi De Rada!

Vetëm ti mos u trishto e dashura ime !
Nëpër linjë kur flas zëri të dridhet !
Mos ! Buzëqeshja jote me sjell agime
shpirti s'më vdes ! Zemra më hidhet... !



**E NDJEN KËTË VARG ?**

Kujtove se jetës dredhia i duhet ?
Kujtove se n'errësirë gjithcka ruhet !

U bëre hijenë që sulmon mirësinë
E ndoze vrerin , e shpife mërinë !

Për çka u joshe , kur të dhan një gradë
të nisish kukamë mos ketë serenatë !

Hyredalje skiljeje shënove në atë kotec
nje mafioz gjaksor të krijonte skeq !

Por, ti dyftyrësisë i bëre vend .
vetëtimë prapavie - qëndrove në rend!

E pastëra ti, si bryma në vjeshtë
përcëllove blerimin të dukesh kreshtë !

Kur nise hapat krijove pikëllim
zgërdhive dhëmbët të presish agim!

E ndjen çka të vjen ? E ndjen këtë varg ?
Të shigjeton ! S'ka gjë se është larg !

Por ti do të qeshish , se s'ke ndergjegje
shkëlqimi i artë t'është bërë teneqe !

E di se do të dalë dhe loti në çerpik
Jo ! S'jam i joti! As mos më prit !



**NUK JAM...**

Nuk jam Lasgush qe flet per shije
As ti Nafija - poeteshe dashurie !

Nuk jam Mitrushi qe klith nga qelite :
- Eftipise e dashur - te lutem mos prit!

As Petro Marko s'jam Heminguej i pashem,
Me Safon e dashur - kipce te ngjashem !

Nuk jam Dhimiter qe shenjezon ne qark
As ti Munevere qe me rrin perqark!

As Kadare se bej dot veten
Elena - Ti qe me fal gersheten !

As Dritero qe ngrit dolli Devolli
perse Sadija dashuri i mbolli!

Une jam Pirg i dhembjes qe e ndjeva jeten
dashuria e vrare - me ndez veten !

Haperoj mes vuajtjes - s'kam cast gezimi !
Vetem kur del E.., si enxhull vegimi !

Dhe endem ne linje padurim e pres
cdo fjale e e saj - i blerte mengjes!

**TEK SHTËPIA E HASAN PRISHTINËS**

(Nga 15 shkurti deri me 17 mars të vitit 2001 isha në Selanik, në Seminarin e organizuar në nivel Ballkanik të Postave, ku morën pjesë edhe përfaqësuesit nga Posta Shqiptare, ata të Bullgarisë dhe të Greqisë.Unë dhe njëmbëdhjetë shqiptarë të të tjerë, ishëm në përbërje të delegacionit nga Posta e Maqedonisë , por ,përfaqesuam pjesën Perendimore të saj , që njihet si Iliridë, por akoma e pajetësuar ! ). Atëherë, pata rastin të njihem me Arvanitasit, por edhe të vizitoj Shtëpinë e Hasan Prishtinës që ishte e vetmuar në Selanik.



**LIRIKA ME SHI**

Kush e vrau të zotin e të vari dryrin e shkretisë?
Përshpërisja me vete me mallhidhërim !
Nurngrysur qëndronte e lodhur prej vetmisë
Shtëpia - në pritje ti hynte në derë ai trim!

E kishte përballur dhembjen , nëpër dekada
me heshtje në muzgje, me heshtje në agim !
Pos shpezëve e shtegtarve që thurrën serenata
nuk kthej asnjë të bëjë takim!

U ndala para saj ! Era që frynte dhe valet e detit
më dolën përpara më than shumë fjalë !
Fustanellat e qamëve si flamuj të rrëmetit
me Aristidh Kolën më dolën përballë !

Më than: Dëgjo - Edhe ne jemi shpirti i Arbërisë!
Nëpër shekujt rrebesh s'na ndërroj stina !
Dëshmon kjo shtëpi e mbyllur prej tradhëtisë
ashtu siç u vra tribun Hasan Prishtina!

Meit mbeta pa fjalë me shikim tek ajo ,
shtat'i saj i heshtur kishte mbijetesë !
Tek flisja në vedi ashtu i thash : Dëgjo !
Do ta ngrisim flamurin tek ti o fortesë !

Një ditë do të mblidhemi tek ty patjetër !
Hasan Prishtina me ne do të jetë në ballë !
T'ia shpalojmë ardhmërisë rrënjën e vjetër
se gjaku i saj në damar na kallë !

**DHURATË SHËN NAUMI !**

( Gjithë vendi i Shën Naumit, dhe vendi i shenjtë ku ishte ngritur Teqeja , ku shërbente Baba Sari Sëlltëku,për vrasjen e Baba Bajram Currit në Shpellë të Dragobisë, i jepet dhuratë Pashiqit !!!
Sot, në vendin e Teqesë eshte ngritur Kisha Orthodokse pravosllave maqedonase, që e mban emrin Sveti Naum .)

Një fllad magjik një dritë ylberi ngritej
në rrjedhën e Drinit që hynte në liqen !
Në intimë misteri për Shën Naumin pritej ,
Baba Sari Sëlltëku - si Diogjen!

E ngriti flamurin të valvisë Rilindja
Nga Shtëpia e Lidhjes në Prizren - një vulë dekor !
Kryeqendra e shqipeve ! E qëlluar bindja!
- Shenjtëriuratë - arriti nga Baba Tomorr !

Sa madhështore kjo zemër për Arbëri !
U lidh shkëlqimliqeni - në rrjedhë përjetësia!
Në udhëtim i përhershëm Drini në Driniiii
të bleroj shtatin Ilirilashtësia !

Sa e gjatë rruga! Sa zgripe , katandi !
U kërlesh qielli, flakë mori toka !
Në pazarin e djallit nis loja tradhëti !
- Besëprerje i bëjnë ca koka!

Në heshtje rënkonte Sari Sëlltëku !
Dhe lutej të mos kishte harbutë !
Shenjtëri e mistershme - fluturoj si jastëku !
- Xhenaze Ai ! - Në shtatë tabutë !

Se në Shpellë të Dragobisë e vrau tradhtia,
Baba Bajramin tribun ! Martir i shqipehapsirës !
- Dhuratë Shën Naumi ! E mori Sërbia !!!
T'i nënshtrohej shqipja - në shekuj errësirës !



**HESHTI ABDYL KRASNIQI !**

(U njoftova nga miku im , poeti Adem Berisha, për lajmin e hidhur nga shkrimi i publikuar në Facebook, se më 20 dhejetor 2009, pushoi së rrahuri zemra e mesuesit vigan, Abdyl Krasniqi, njeriut që kaloj burgjeve , po nuk e ndali veprimin per Pavarësinë e Kosovës! Ai, me heroizëm, u foli gjeneratave që i mësoj për ndjenjat liridashëse! Ai me guximin e tij u leshua qindra metra ne thellesi te Shpelles, te nxjerrë eshtrat e Azem Bejtës !
Ky ideal i tij u farkua në zemrën e Xhevë Krasniqit, bijës së tij, e cila bashkë me bashkëshortin e saj, Fehmi Ladrovcin, ranë heroikisht në log të betejës, per çlirimin e Kosovës!

Nga thellësitë e shpellës Azem Bejta hero
Me mësuesin Abdyl Krasniqi ishin n'kuvendim !
I degëdisur nga inati ai printe kudo
- Jo ! Në thellësi të shpellës s'do të mbesë ai trim!

Azem Bejta me Shotën dy shtylla si malet
u bënë qëndresë në rrjedhë të Arbërisë ,
Mësuesit Abdyl , Xheva shpesh i ndalet :
- Baba, vdesin heronjtë e lirisë ?

Mësuesi e dëgjonte Xhevën, dhe e mbante pranë
Por, Shotë si tha, kur i vezullonin sytë !
Kosova vetë e ndjeu se me Fehmiun ranë
Të lirë të jetojnë nga robërues të ndytë !

Heshti Abdyl Krasniqi ! Mësuesi! Babai !
Nga dhembja s'u mposht ! Syri s'iu përlot.
Si Azemi dhe Shota - Fehmiu dhe Xheva përskaj
lapidarë lirie në shekuj e mot!

I heshtur Abdyl Krasniqi me nur heroik
ndahet prej nesh , i themi lamtumirë !
Cili varr e mban atë burrë energjik ?
Vdekja - jetgjtësinë ia ka ripërtrirë !

**TI HERO - LINDE HEROINËN !**

(Me rastin e vdekjes së Abdyl Krasniqit
Babait të heroinës Xhevë Ladrovci !)

Nuk kishte liri Kosova ! Po kishte trima!
Ata lindën bijtë dhe bijat që flijuan .
Abdyl Krasniqi mësues që zbriti thellësive
për lirinë e Kosovës u dëshmua !

Nuk ishte vetëm jehona per Azemin
Me Shotën ata gjithmonë e patën lavdinë !
Në Shpellë shkoj Abdyli se vendin,
Azemi lart e pati - për trimërinë !

Ai ideal i ushqeu gjithë gjeneratat
Abdyl mësuesi, fliste kundër robërisë !

Armiqtë e shqipes kishin mprehur shpatat
të presin ndjenjat që ndiznin flakën e lirisë !

Në zëndane e mbajtën , e shtrydhen e ndrydhën!
Abdyl Krsniqi si shkëmbi nuk leshoi zë !
Vogëlushja Xhevë e pa duarlidhur :
- Përshperiste : Kosovën kështu se lë !

Pas saj Fehmiu si shkëmb që s'shembet,
Ushtria me ta në kushtrim për sulm të ri !
Si djaj të xhindosur u versulen sërbosllavet
Ranë Fehmiu e Xheva heronj për liri!

Heshti Abdyl Krasniqi, si burrë përbiu pikëllimin
E, tash nga vdekja i mposhtur ,nis e flet :
- Amaneti im : O trima - kurrë mos e lini,
Atdheu për Bashkim e liri gjithmonë thërret !

**BALADË PËR FJALËN E LIRË**

1.

Seç e lidhën me zinxhirë
gjuhën ia prenë !
Doli befas me pahirë
Dhe e mori dhenë !

U ngjit lartësive - në shkamb të perëndive!
Në gjumë ishte kontinenti plak!
Qeshi për ngjarje të tragjedive :
- Aferim! Shkëlqeu me vrer e, ngjyrosur n'gjak !

Por, se ndali rrjedhën kjo fuqi ujvare
u derdh në Liqen ! E bëri qiellin blu !
U përflakën ! U dridhën zemrat mitare :
- Do të përmbyset globi kështu... !

2.

Le ta puthin tokën ata që përkulen !
Qirinjtë le të fiken po s'duan dritë !
Këtu, kollaj lartësitë nuk ulen :
- S'kanë djep prehje ! Përse duan dritë !

Përse ? Vetëm të shtypur dhe të heshtur
në Kuvend - pa gjuhë! Jemi të mirë ?
Arriu nga Karpatet kjo bindje e ngjeshur :
- Të mirë jemi kur pranojmë errësirë !

3.

Në këtë tokë çka u duhet shtrati ?
Edhe në varr duani të jeni të gjallë!
Gapërron sytë në errësirë SLLAV Lugati:
- Dhe me llupë merr shënjestër në ballë !

Ja "dhia" - mbi kokë të lahutës!
Shikoni "sorra" ka lidhje me mitologjinë !
Në Ilijadë (Ymeri !), ia plasi futës !
Se: Lidhje kish me Ilirinë!

Prej atëherë Teutës, Gencit,
edhe Gjergjit, Qemalit, ... Adem Jasharit!
Ua prenë gjuhën e trimërisë! Se tiranët, rrencit,
shqiptarët i deshën si mullar i barit !

Dhe heshtën poetët, shkrimtarët,..., forumistat,
buza me dry dhe truri u rri i ngrirë !
Kush i prek Tabutë - përfundon si Ballistat!
Me Urdhërndalesë ! Përjetojnë errësirë !

4.

Pa frymë mbesin! Heshtja si nata!
Jargë turfullijnë nga metafora !

Jashtë - sulmet i bën shtërngata :
- Cak-ataku ! - Lulebora!

Turret nga shkëmbi me bubullima
derdh vrer mbi kurorë mendimesh te Forumi!
Me helmetë dhe dylbi Bubulina -
mbushet me horra bodrumi!

Sërish Azem Galica nxjerr ballin :
- Jam unë ! I fortë si Herkuli!
Nga Plava e Gusia ua dëgjon hallin,
i vetëm në prita Esad Mekuli!

Dridhet si breg! Bleron si fushë!
E mbjell ugarin me Shota Kosove !
Në Poradec te Kroi , e Lasgushit - Drenushë,
të shituarve - u jep ujë prej kove!

5.

Në qiell s'ka yje, as dritë nga retë
mbi tokë i mbyti gjaku dëshmorët!
Me Shpatë Demokleu u pritën gjymtyrët,
si pajë nusërie - ua mbledhin dasmorët !

Ua vënë te vendi, t'formojnë gjymtyrët!
Të mbesin bashkë në POLIFONI !
-Kështu tha Tomorri , dhe Labëria Trime !
Të thotë Gjakushi : Ilirida - eja edhe Ti !

Ajkuna - e ngrata ia nis gjëmës,
me zë i bashkohet Sulltana e Xheva !
Në lis - Sefë Kosharja ai bir'i nanës,
tundet e shkundet nga leva !

Kosova muhaxhire e Shekullit të ri,
Ëndërroi një ditë , dhe bëri Pavarësi!
Në Pollog -Pellagoni - dreqi se di,

përse ndrydhen fjalët me breshëri ?!

- Të heshtin krejtësisht ! Thonë Shën Stefanët!
-Rroftë Abdyl Frashëri ai Kushtrim Profet !
Le të plasë po deshi sllavi,..., junani!
se zë i kushtrimit na thërret !

6.

Mblidhen të gjithë e bëjnë Bashkimin
Besa shqiptare bubullin në rreshta !
Derisa mblidhemi këtu orë për ore
Do të ketë pranverë ! S'do të vijë kurrë vjeshta!

Sa bukur qëndisur me shqipe - ardhmëria rri !
Të shtërngohen fuqishëm me duart në hartë!
Aty ku zinxhirët dhe tankët copëtuan Atdhenë,
Arbërinë e dashur - Shqipen e Zjarrtë !

7.

Me qeleshen e bardhë të trollit Arbëror
ku shqipja zë folenë dhe shëron plagët !
S'lejojnë martirët e dritës, lirisë
të bie mallkimi, të shtohen vrragët !

Është nisma jonë ! Ëndërrim shekullorë !
Shqipëria Kala ! Rrjedhë në ujvarë!
Fantazma e përçarjes s'do të bëjë kurorë
Për mirësi ! Në shekuj : Udhëembarë... !

8.

Pri Ilirida ! Përse të shtrydhemi nga inati!
Si bëjmë hero junanin as sërboshllavinë!
Krijuesëve çdoherë u shkon përshtati,
së bashku me trima të bëjnë I L I R I N Ë !

Vetëm kështu ngadhnjejmë mbi armiq !
Të bashkuar shpëtojmë nga robëria, krimi !
Athina e Beogradi në Moskë sërish u bënë miq !
Shqipezezë të mbesim - kurrë t'mos vijë agimi !

Ndaj ne do të lidhemi dhe shqip do të rritemi
nga djep i stërgjyshërve rritur në shtërngatë,
Kudo qoftë e dijmë si ngritemi -
se : Një gjak e një gjuhë - nuk bëjnë shamatë... !

**PAFUNDËSI**

Prej kohesh je berë banore në mua
Edhe dritë - je bërë, Diell e Hënë!
Në atë Kala ngritje, që ti më thua :
- Vetëm vullkan vargjesh ke lenë !

Nuk munden të rrijnë mbyllur frymëzimet
Edhe n'horizont del një rrugë - një shteg
Je bërë si Afrodita që ka sjellë agimet !
- Unë Dionis që ec nga bregu në breg!

Rend ditëve, dhe netëve nuk lodhem
Si te hyj në atë Shpirtkala magjik !
As Kodi i Davinçit, as buzëqeshja e Monalizës,
Atë shteg nuk e hapin ! Se eshte energjik!

Nuk ka asgje nga tradita , e veçanta sot !
Me jehonë nga largesia - di të të rrembejë !
Nga gjithë përmbytja që të mbulon kot
Magji lavdinë mund të të rikthejë !

E ndjej se në perëndim, mëngjesi afrohet !
Ku ka ngjarë kjo vepër për jetën risi ?
Atë vetë Ajo e di që vjen - edhe kur largohet...!
një shpresë i ndez shpirtit Tim - të mos behet hi !

Hej! Klith ! Kur dita shkon! Dhe prapë nata !
Në këtë vetminë time të paparë !
Sërish nis çasti me mall - më godit shtërngata !
Vallë! Do të vijë momenti për ta parë... ?

Kështu çdo çast endem në shtigje të kërkimit
Unë Dionis i përvuajtur në pafundësi !
Ti - Afroditë që ndez zarrin e blerimit
Të rikthehet jeta ime - të mos bëhem hi...!

**1. ( prelud)**

Në damarët e jetës më rrjedh verdhësi
Muzgu më mbulon me ngujim!
Në heshtje përbijë të Rrufesë shëmti
Dhe mbjell n'ugarin e jetës - Blerim!

**2. (sirenat e pikëllimit)**

Sirenat e pikëllimit kandila dhembjesh ndozën
Cilën këngë ta nis në konak?
Dritëhije takimesh në peng dashurie mbesin
Akullnajë që më shprish e më vë në lak!

**3. (fjala qëndresë)**

Rruga e gëzimit tim nuk ka adresë
Lotët ujisin lulet e vetmisë
Ç'domethënie paska fjala qëndresë
Kur flet për Kujtimet e Dashurisë!

*(Tri miniaturave në Takimet Poetike të Karadakut "97,u takoi shpërblimi i dytë .U botuan në Flaka, 8 maj 1997).*

**4.(Baladë për takimet )**

Në pikën e goditjeve priten e vriten takimet

Muza e gjakosur varet në hark!
Në zemër të pranverës zjarr për blerimet
Baladë për kujtimet që hyjnë në varg!

**5. (meditim)**

Në këngët e mia statuja e territ
Gurra vreri derdh klithma e vetmi
Mërgojnë gëzimet nga tufani i ferrit
Si kandila zjarri në stuhi!

**6. (në sfond )**

Në sfond rrëzoma mbërthen gjymtyrët
Përmasa e rrëfimit gulon në damar
Vaj e lot për Sirenat e pikëllimit
Për dashuri - Kosovën time të vrarë!

**7.(shfrim )**

Unë det vetmie nga jeta në jetë rropatem
Një botë kujtimesh më hap vrragë!
Ju - ortekë që më sillni rrëmbime
Dhe mbeteni plagë mbi plagë !

**8. (soditje)**

Përplasje si dallgët e detit ndjejë
Bullar' i shpirtit tim shpërthen!
Çaste që ikën ndër biseda kohe
Vala e mallit me lot i rrëmben!

***

Në thellësi vargjesh lexova universin
Damarët e jetës kam vënë në pritë!
Statujë që frymon - terri i robërisë!
Dhe ti ! Shpresa ime Linditë !

**VULLKAN PA FUND**

1.
Heshtje e vetmi në net pa gjumë
Me zjarr e flakë më pushton errësira!
Ti endesh diku larg si vullkan pa fund
dhe derdhesh si drita - se je më e mira!

2.
Si Nimfë të shpërthejnë buzëqeshjet
amfora dashurie sytë të derdhin zjarr,
Në vargjet e jetës i kthen përleshjet
shigjeta goditjesh që më shpiejnë në varr!

3.
Dhe s'mundem t'i duroj këto fushëbeteja
Ti në zemër më krijon vetmi,
Në net pa gjumë si Leonardo Davinçi
për Monalizën e vargjeve rri!

4.
Përshkruaj portretin tënd dhe zërin
që befas më hy nëpër detin e vetmisë,
E di se prangat më kanë kurthuar
E di se jam udhëtar i stuhisë!

5.
Nëpër ngricën që m'i ngrin damarët
bëj rrugën në mister e sketerrë,
ç'dehje më fal buzëqeshja jote
që më sjell blerim e pranverë!

# ILIR BOROVA

Ilir Borova lindi në Korçë(28.06.1968).Jeton ne SHBA(Addison,Illionis) dhe merret me poezine dhe ka butuar vellime me poezi. Drejtues i nje radioje shqipe ne Amerike(Radio Jeta).Me profesion është aktor.Ka të kryer Akademinë e Arteve.

Ilir Borova poet që me tharmin e tij alegorik e sarkastik të bën menjëherë për vete dhe të 'detyron' që t'iu rikthehesh ndjesive që të përcjell poetika e tij. Autor i shumë poezive satirike që deri me tash është mirëpritur shumë mirë nga lexuesi shqiptar e më gjerë.

Në vëllimin e tij peotik "Me respekt për...", autori Ilir Borova na përcjell një suprizë të këndshme lirike, plot befasime e situata të freskëta, ku zotëron një humor i hollë, që e përshkon çdo varg të poezive të tij.

Relacioni mes shijes poetike dhe relativitetit në kohën dhe vendin e duhur, raporti mes unit të trazuar e plot thyerje të epërme me relacionet meditative lirike, shkrihen në një me strukturat e vargjeve të punuara me kujdes, të lëmuara deri në përsosje.

Ai, duke u rrotulluar në balonat e orëve, nuk mund të bëjë dot pa to, në në mënyrë që herëpashere t'i shpojë e t'i sjellë në një formë sa më reale. Domethënë, nuk mund të shkel atë frymë respekti për frymën e harxhuar dikur. Relativiteti i tij me kohën dhe njerëzit kthehet në metaforë të kërkimit të lirisë inidividuale dhe kolektive.

Sfondet e pasura figurative, të veshura me qyrkun e ngrohtë të alegorisë e sarkazmës, i bëjnë poezitë e tij të lexohen me një frymë, duke mos t'u ndarë nga fytyra një buzëqeshje e ngrohtë, rrëzëllitëse. Komunikimi i tij, disi virtual, ku pëzihet ironia e hollë me filozofinë dhe deduksionin që shkon drejt metafizikës, krijon përveç leximit tekstual dhe një lexim tjetër të nënkuptuar, leximin nëntekstual që e përzgjedh vetë lexuesi sipas botëformimit dhe shijeve psiko-etike të botës së tij.

**Perse ai mengjes,te vinte aq trishtuar...?**

Perse ai mengjes,te vinte aq trishtuar,
me ngarkese te tille,mbushur hidherim,
lotet pse shikimin e kthjellet,kane mbuluar,
c'ishte ai i ftohte,qe ngriu shpirtin tim?

Shuhet nje ze,nje shpirt artisti ‘’arratine” merr,
pa thene ne mes lihet e rradhes batute…
Ngrin spektatori,si te ishte salla ferr,
Aleko Prodani ,mbylli ne skene syte....

Linde per skenen,dhe ajo me s'te leshoi,
dashuruar pas teje si Circia me Odisene,
magjine e saj mbi ty hodhi,me vello te mbuloi,
fjalet e tua te fundit,ne gjirin e saj flene...

Eshte e rralle,por ka brenda madheshtine,
te japesh shpirt,tek ajo qe shpirtin te dha,
atje ku kishe falur e marre, jetuar rinine,
atje ku larg saj, jete me nuk ka...

Me dhimbi shpirti, kolegu im i mire,
pse duhej te ikje kaqe me nxitim,
se di qe zgjodhe nje rruge te veshtire,
qe ka vetem ikje,asnje grime kthimi..?

Perse ai mengjes,te vinte aq te shtuar,
me ngarkese te tille,mbushur hidherim,
lotet pse shikimin e kthjellet,kane mbuluar,
c'eshte ky i ftohte,qe ngrin shpirtin tim?

me respekt per ty...i perjetshem kujtimi yt...kolegu dhe miku yt I. Borova

**Kur të gostit shejtani...**

Shejtani kur mori rrogen e pare
per punen dhe poshtersite,
gostiti engjellin zemer vrare...

Jo me vodke ,as me konjak,
ja mbushi goten buze me buze,
me shejtanllek dhe me farmak...

Engjelli botes lart i vjen verrdalle
Qe prej asaj dite ne ate takim…
Posht' njerezia pret, pija qe t'i dale...

me respekt, per konjakun "Kondakciu"...ilir borova

**Në shtegtim gjithmonë…?!**

Nderrojme avionet,shtetet,lagjet,shtepite
kerkojme te panjohuren,te miren ne shtegetim,
marrim me vehte,plackat,pak nga orendite,
pirunj,thika,luge,libra...nje album kujtim…

Kalojne vitet,mendja perseri qendron e ngritur...
Mos valle gjith' jeten do shtegetojme,pa bere gje tjeter..?
S'na pelqen shtepia,komshinjte si na kane rritur,
ngado qe kthejme syte,na del mehall' e tjeter...

Perseri valixhet mbushim,me placka,mall e lote
avionet marrim pa kuptuar ku shkojme,e perse..?
Ngushellohemi me femijet qe rriten ne k'te bote,
te qete per t'u prehur kerkojme ate dhe'..

**A jemi vërtet të tillë..?!**

Perse na quajne perhere te marre,
pasi kemi pire me shume se nje gote..?
Mos valle te marret jane shuar,mungojne,
pa kthyer nje gllenjke,asnjehere ne bote..?

Veshtrojeni henen ne trup "pijen" derdhur
gjithe naten nuk dehet nga i diellit rrezatim…?
Mos duhet t'a quajme,te lojtur,te cmendur,
nderkohe qe dashurive ju jep shume kuptim..?

Mbase ne gjunje jemi ulur nga pija,

si kunder jemi shtrire per seksin e bukur,
sikur te n’a kish prone,njera nga te dyja,
do ishim anonime,diku patjeter zhdukur...

**Lotët...**

Dalin ne ‘‘ballkon’’ te syrit,
here prej dhimbjes e trishtimit,
marrin udhen neper faqe
ndonjehere e prej gezimit...

Pa u ndjere rreshket i pari
tjetri rradhen sakaq zene,
mijera varrimin kane baba,
dhjetra te tjere,kan' dasmen nene...

Ca ndricojne pa pasur ngjyre,
me ngjyren ca te trendafilit,
lot zemre e malli quajme ca,
te tjere i quajm’ te krokodilit...

Lindin e vdesin,ashtu pa zhurme
cudi,asnje nuk ndryshon ritin,
te shumtet ‘‘prehen’’ neper jaka,
te pakte ata qe zgjedhin shpirtin...

**Përshtypje...**

C'kuptim do kishte jeta
vitet te mos nderroheshin...?

Do plakeshim pa ditur,
ashtu dhe do largoheshim...

*(Chicago, 2007)*

**Sytë...**

Per te moshuar,femije,te rinj,
si dy thesare,jane per ne,
ne qofshin blu,apo te zinj,
ne dac jeshil' apo kafe.....
E pse jane shume te vegjel,
si dy burime prane e prane,
kur fillojne e lotojne,
mbushin det,dhe oqean....
Kane nje ndikim te tille,
sa shume burra kan dhene jeten,
qe t'i benin prone te tyre,
shisnin mallin,zbrasnin kuleten...
Mbajne brenda,vec miresise,
inatin ,cmiren dhe ziline,
e i shfaqin, aty- ketu,
kur sherbejne per njerine....
Semuren shpejt,jane delikate,
por te nderuar nder organet,
kur genjejme,dhe tradhetojme,
per dreq,t'i prishin te gjitha planet....
Ka dhe shume ne mes tyre,
qe kur duan gjah te kapin,
neper plazhe ,edhe disko,
shume shpejt t'a hapin fatin....
Ilace ka per t'i sheruar,
nga viruset,alergjia,
por kur lotojne,ata prej ndarjes:
-A ka ilac nga mjekesia..?
me respekt per syckat....ilir borova



**Ëndërra, e prerë në mes...**

Ne mengjes heret,kur agon,
nje enderr, bari sheh gjithmone,
te emblen vese,qe ledhaton,

te tijen do,qe t'a ket' prone...

E kapardiset por si gjel,
plot elegance,delikates'
por kur del "xhelati" diell,
endrren perhere,i'a pret ne mes...

E shkreta vese,nis e tretet,
dashnorin e nates "tradheton"
drejt "shtratit" qiell,me nxitim niset,
me mendjen,tek bari qe "dashuron"...

E kur terri te nise kengen,
prej shtratit,"qiell",do shkase si ngjale,
e do shkoje aty ku endrren,
kish lene ne mes, nje nat' me pare....

me respekt per barin.....ilir borova

**Me pushime në Durrës….(tregimth)**

Amerika..Emigracioni..Puna…Femijet…Dollari..Malli…Ligjet…Eh ketu tek ligjet do qendrojme pak..Si shume familje te tjera,dhe familja e Todit emigroi ne Shtetet e Bashkuara..Dy femijet e Todit dhe gruaja Lefteri,perbenin barkun e Shen Merise si themi ne andej nga qyteti yne…Vajza dymbedhjete vjecare u qas shume shpejt me jeten amerikane ..Zuri shoqeri te re,pantallona grisur dhe hequr zvarre,tualet pak me i renduar per moshen,pak bezdi te fliste shqip:-Me vjen me mire ne anglisht -i thoshte Todit dhe Lefterise,kur ata caplonin syte per te marre vesh se c'birbiloste e bija…dhe i kerkonin te fliste ne gjuhen tone… Nejse..por me mesime ama si dilte njeri perpara ne shkolle, dac, polak ,meksikan ,amerikan ,apo kinez…
Todi ngushellohej me arritjet e vajzes ne mesime dhe bente nje sy qorr e nje vesh shurdh(si i themi ne nga qyteti yne) per te tjerat….
Lefteria pune shtepi e shtepi pune..Djalin e mbanin me turne(kur punonte Lefteria, Todi,dhe ne te kundert, Todi ne pune Lefteria djalin..(AI ISHTE VETEM PESE VJEC NE ARDHJEN E TYRE KETU….)Kaluan disa vjet dhe nuk ishin me te paret..Vajza vazhdonte gjimnazin,Lefteria pune shtepi,shtepi pazar,djali

ne klasen e trete, e Todi bente si donte vete…Por kur e keqja dhe terrslleku trokasin hape deren, thone andej nga i imi qytet…Ky vend ka dhe ca ligje ,qe truri i Todit plus i Lefterise nuk i pertyp dot…Nje numur qe Todi s'do t'a harroje sa te jete gjalle eshte 911-shi…Djali na paskesh mesuar ne shkolle ,(dhe kete mesuesit ketu e thone me te madhe),qe po qe se prinderit i'u godasin dhe ju denojne merrni 911-shin,(eshte numuri i policise,emergjences)per dy minuta e dhjete sekonda i ke tek dera….Pra ti s'guxon dot t'i japash femijes nje shpulle ,sepse po ka mesuar telefonin , e nuk anon me mendim nga ana juaj,perfundoni atje ku perfundoj Todi me Lefterine…

Mengjes i bukur korriku…E diele…Vajza me miqte e saj kishte shkuar prane liqenit te bukur te Chicagos…Lefteria me punet e shtepise…Todi shikonte faturat,dhe psheretinte… Prane ka kafene,dhe nje gote raki nga memedheu…Por prape truri nuk eshte i qete…Ne momentin qe po shikonte faturen e drites,nje top futbolli(amerikan)perplaset mbi tavoline…Kafeja, rakia, dhe faturat u bene nje …Todi kthehet si i cmendur ,andej nga erdhi topi,dhe ndesh me fytyren plot buzeqeshje te djalit(shqipo-amerikan hesapi)…

-Emo father- i tha-don't ëorry,se te ben prape mami kofi..

Nervat e Todit,levizen si llava poshte tokes,dhe shperthyen mbi fytyren e djalit me dy shpulla edukuese si thoshte nganjehere Todi…Djali qe se priste kete shperthim ,mbeti nje cast i hutuar pastaj tha:

-Okej,qe tani do call(telefonoj)911-shin…

Andej nga se priste i erdhi dhe nje shpulle tjeter…Ishte Lefteria..

-Na -i tha- dhe nje per 912-shin..Yt ate dhe une rroptohemi ti na tregon policine..Hyre ne dhome e mos me dil per gjysem ore para syve…

Sokrati(keshtu e kish emrin djali) u largua pa bere ze…Hyri ne banje ,per instikt,doli pa bere asgje,rrembeu telefonin ….dhe telefonoi..Tre numura jane te shkretet..Todi me Lefterine s'arriten as t'ia hiqnin nga duart aparatin kur…. trokiti dera….

Dihet ne keto raste si veprohet..I jepet te drejte femijes…Kur eshte i rritur dhe ankohet per prinderit e tij…Todi ,qe nuk i kishte vene prangat as diktatura,(mos pyet per Lefterine),u ndje shume keq kur perfundoj ne polici..Pas tre -kater oresh pyetjesh d he verifikimesh,me nje paralajmerim te forte,(po qe se ndodhte perseri i'u merrnin femijen)u kthyen ne shtepi….

-Do te shkojme me pushime ne Shqiperi,ne Durres-keto ishin fjalet qe Todi tha ,sapo hyne ne shtepi dhe ndeshen perseri me buzeqeshjen e djalit qe dukej sikur thoshte-Ehe me godisni dhe nje here po i'a u mbajti…

Po ate jave u prene biletat,dhe ne Durres…

Sa zbriten ne aeroportin e Rinasit,djali filloj te ankohej…Por ankesave te tij Todi

i pergjigjej me c'fare thoni ju …Me shpulla..Po ,po me shpulla….Dhjete dite qe qendruan atje per gjene me te vogel Sokrati,hante shpulla edukuese,njehere nga Todi,e dy tre here nga Lefteria…
-He more i thoshte Todi -lajmero ate 911-shin tend,do nje telefon he…
-Vete te kam pjelle dhe vete t'a marr frymen degjove -hidhej Lefteria,dhe dridhej kur kujtonte oret ne policine e Chicagos…
Kaluan dhe pushimet ,(per Sokratin nje ferr i vertete)dhe i'u kthyen jetes te emigracionit..As dy jave nga Durresi,dhe Sokrati beri nje nga prapesite e tij te rradhes…Todi u mat te qortonte djalin,por ndeshi me frazen e tij:
-Une ketu kam telefon eeee, ta dish….
Todi i nxire ne fytyre i'a ktheu:
-Telefono Sokrat, telefono,po te betohem qe per nje jave,do shkojme perseri me pushime ne Durres……

*me respekt per Durresin…ilir borova*

**MUHAMET KËRVESHI**

Muhamed Kërveshi lindi në Mitrovicë më 1935. Shkollën fillore e kreu në Pejë, ndërsa gjimnazin në vendlindje. U largua nga Kosova për të studiuar filozofi në Beograd dhe më pas kreu studimet pasuniversitare në Zagreb. U rikthye në Kosovë, në Prishtinë, ku mbrojti më pas edhe doktoraturën.
Aktualisht jep mësim në Fakultetin e Filologjisë të Universitetit të Prishtinës. Ka një krijimtari voluminoze në poezi. Ka botuar 15 vëllime poetike origjinale, plus dy të tjera me përkthime. Poezitë e tij janë paraqitur në shumë panorama e antologji të poezisë shqipe të botuara në Kosovë, Shqipëri dhe vende të ndryshme të botës, ndër të cilat “Antologjia e lirikës shqipe” në italisht, përgatitur e botuar nga Emest Koliqi, Milano, 1963 dhe janë përkthyer në rreth njëzet gjuhë.
Është gjithashtu përkthyes i shquar i frengjishtes, kritik e eseist, si edhe autor i disa librave me vjersha për fëmijë.
Në gjininë e dramës ka shkruar dramat “Zëri i Teutës”, “Prometeu”, “Dashuria peng”, “Rrobat e sundimtarit” dhe “Aktori”, të përmbledhura në botimin me titull “Dashuria peng” të SHB Vëllezërit Frashëri, Prishtinë, 2002.
Muhamed Kërveshi është poet i afirmuar, është prezentuar në shumë panorama e antologji të poezisë shqipe të botuar në Kosovë, në Shqipëri dhe vende të

ndryshme të botës.

Poezitë e Muhamed Kërveshit janë të botuar në “Antologjinë e lirikës shqipe (gjithëshqiptare) në italisht, që e përpiloi dhe e botoi shkrimtari ynë Ernest Koliqi në Milano, më 1963.

Muhamedi është përfaqësuar në “Antologjinë e poezisë së Evropës…” Në gjuhën gjermane, që e përpiloi dhe botoi Dr. Egon H.Raketta në Bon,më 1976.

Poezitë e këtij autori të njohur janë botuar në “Sikur një shqiponjë” , Antologji e lirikës shqipe që nga shek.XVI deri në ditët tona, që e përpiloi dhe e perktheu në gjermanisht Robert Elise, Shtutgard,1988.

Poezitë e Kërveshit janë botuar në autologjinë e poezisë së poetëve të ish-Jugosllavisë “Regnborgens Sanger” në gjuhën suedeze, të përpiluar dhe të botuar nga rumuni Jon Milosh në Stokholm, më 1991.

Vjershat e këtij poeti janë botuar edhe në antologjinë“ Kosova errësirë” në frëngjisht, të

përpiluar e të përkthyer nga Anne-Marie Autissier, Christine Matecot, Alexandre Zotos dhe Jean-Yves Potel, e botuar në Paris më 1999.

Poezitë e këtij shkrimitari,me ngritje cilësore dhe sasiore, gjer më tani janë perkëthyer dhe botuar ne serbokroatisht, slovenisht, rumanisht, italisht, maqedonisht, turqisht, bullgarisht, hungarisht, sllovakisht, gjermanisht, frëngjisht, spanjollisht, anglisht, arabisht, persisht, rusisht, suedisht, polonisht, etj.

Muhamed Kërveshi është shkrimtar poliedrik.Përveç poezisë për të rritur, shkruan dhe boton poezi për fëmijë, tregime për të rritur, tregime poetike,tregime për fëmijë, drama, monodrama etj.

Ky përsonalitet i kulturës sonë letrare, merret gjithashtu me eseistikë dhe studime letrare.

Muhamed Kërveshi është edhe shqipërues i talentuar dhe i njohur, sidomos i poezisë së poetëve të mëdhenj francezë.

**Veprat nga ky autor:**

**I. Për të rritur:**

1.Ngjyrat e dashunisë (poezi), NB “Rilindja”, 1964
2.Portret në miniaturë (poezi),NB “Rilindja”,1966
3.Hijet(poezi), NB”Rilindja”, 1968
4.Valët e reja (poezi), NB”Rilindja” , 1971
5.Rrathët (poezi) ,NB”Rilndja”,1973

6.Piramidet (poezi), NB"Rilindja" ,1976
7.Ngjyrat (poezi-serbokroatishtë-Boje),"Jedinstvo',1977
8.Ura (poezi),NB"Rilindja",1978
9.Kundruall (poezi),NB"Rilindja'.1980
10.Vazhdimësi (poezi),"NB"rilindja", 1982
11.Zemra ime (antologji e poezisë),SH.B"Naim Frashëri",Tiranë,1982
12.Etje (poezi-turqisht-Suzamişliĝim),"TAN",1982
13.Sheshi i ditës (poezi),NB"Rilindja",1985
14.Lojë në vazhdime (poezi), NB"Rilindja",1985
15.Trokitje (poezi),NB"Rilindje",1988
16.Dritarja e hapur (tregime),NB"Rilindja",1990
17.Syri i Kosovës (poezi) ,NB "Rilindja",1994
18.Shirat flasin (poezi),NB"Rilindja", 1997
19.Kontakte letrare (ose, kritika etj.),NB "Rilindja",1999
20.Loti i Kosovës (poezi),NB"Rilindja",2000
21.Zëri i ditëve (tregime poetike ),.SH.B," Vëllezërit Frashëri",2000
22.Flaka e përqafuar (poezi),SH.B "Vëllezërit Frashëri",2001
23.Dashuria peng (pesë drama), SH.B"Vëllezërit Frashëri",2002
24.Kopshtari i dashurisë (tregime poetike)SH.B"Faik Konica",2003
25.Jetë guri (poezi),"Rilindja",2003
26.Zilja e kujtimeve (tregime),SH.B,"Vëllëzrit Frashëri",2004
27.Zjarri i përqafuar (poezi),NBGL"Dukagjini"2004
28.Çelësi (gjashtë monodrama),SH.B,"Vëllezërit Frashëri",2005
Në pasqyre (tregime),SH.B,"Vëllezërit Frashëri',2006
29.Jetë druri (poezi),SH.b"Vëllezërit Frashëri",2006



**II. Për fëmijë:**

30.Telegramet e dallëndysheve(poezi),NB"Rilindja",1972
31.Ylli rojtar (poezi), NB "Rilindja",1981
32.Fjalë e nënës zog (poezi), NB"Rilindja",1986
33.Shtëpia e re (tregime),,NB "Rilindja",1989
34.Ura (tregime),NBGL "Dukagjini",1997
35.Xhufi (tregime), NBLG "Dukagjini", 2001
36.Në valle të rrezeve (poezi),Pionieri, 2002

**III. Të shqipëruara nga frëngjishtja:**

37.Rome Rolani- Jeta e Betovenit (monografi),Rilindja",1974
38.Pol Elyar-Porta e hapur (poezi), NB "Rilindja", 1976
39.Leopold S.Senghor- Kungimet e zeza (poezi),NB "Rilindja",1976
40.Kurrizi i engjëllit (lirikë-antologji e poezisë bashkëkohore frënge), NB"Rilindja",1988
41.Gijom Apoliner – Vjeshta e sëmurë (poezi),NB",Rilindja",1990
42.Sharl Bolder – i huaji (Splin parisi-proza poetike),NBGL"Dukagjini",1995
43.Sharl Bolder- Lulet e së keqes (poezi),NBGL"Dukagjini",1996
44.Stefan Malarme – Kaltërsi (poezi) NBGL "Dukagjini", 1997
45.Zhark Prever – Për ty dashuri (poezi) SH.B " Vëllezërit Frashëri",2002
46.Fransua Vijon- Testamenti (poezi) NBGL " Dukagjini", 2002
47.Antologjia e lirikës frënge (shekXIII-XXI),SH.B "Faik Konica",2003
48.Sharl Bolder- Lulet e së keqes (poezi), SH.B"Libri shkollor",2003



**E harruar në dashuri**

Tërë dashurinë time atij ia fala. Ai dëshiroi t'i takojë tjetrës. E vrava sepse e dashurova marrëzisht, që të mos i takojë tjetrës, që të jetë prore pranë meje, vetëm imi.
I vdekur s'mund të ikë prej meje!
Shumë gjëra, kur ia marrin njeriut, mund t'i kthehen, përveç dashurisë dhe jetës.
Ai më mori shumë nga dashuria ime. Çdo gjë harroi. Asgjë nuk ma ktheu me të mirë.
Jeta pa dashuri është hiç. Dashuria pa dashuri vyshket.
Unë pa dashuri nuk munda dhe s'mund të jetoj.
Unë e kam dënuar veten më rëndë se atë, se sa do të më dënoni ju. E kam dënuar me vdekjen e tij, me dashurinë time të plagosur për vdekje.
Vdekja e tij çdo ditë po shoqërohet me mua.
Jeta ime nuk mund të ikë nga vdekja e tij. Ajo ecën shpejt, nën tokë, nëpër ujë dhe nëpër qiell. jeta ime s'mund të fshihet nga ajo. Kudo ajo më sheh dhe më njeh.
Çdo dënim juaj do të jetë më i vogël dhe më i lehtë se dënimi i dashurisë sime ndaj meje.
Veproni sipas drejtësisë së ligjeve tuaja! Edhe dashuria ime do të jetë e kënaqur

dhe nuk do të kundërshtojë.
Duket se edhe dashuria na mëson ose na detyron të bëjmë mëkate të mëdha, por nëse i bëjmë për të, të gjitha na i fal.
Dashuria ime e çmendur gati çdo lidhje me jetën ma ka ndërprerë.
Çdo ditë po dal dhe po ikë nga qenia ime. Ky proces do të dëshiroj të mos zgjasë shumë, por të kryhet sa më shpejt.
Sa më shumë të jetoj aq më i madh do të jetë dënimi për mua. Përkundrazi sa më pak ta shoh dritën, aq më i vogël do të jetë dënimi.
Mirë është ju nuk më njihni sa duhet.
S'është dëm që nuk di se ç'mendoni për mua, për dashurinë time të përgjakur.
Unë mendoj se e doni dhe e respektoni drejtësinë.
Nuk më duhet mëshira, e mendoj armik të dashurisë dhe të jetës sime.
Atë dënim që ma ka caktuar dashuria ime, atë duhet të ma jepni ju, shok gjykatës, porotë dhe avokatë.
Dashuria për dashuri.
Jeta për jetë.
Vdekja për vdekje.
Jam e harruar në dashuri.
Askush nuk më njeh mirë. Askë s'e njoh mirë tani. Nuk e njoha dhe s'po e njoh sa duhet as veten. Për këtë mos më bëni fajtore, mendoj se për këtë çdo faj i takon dashurisë sime.
Heshtja kurrë nuk më ka pëlqyer, e kam urrejtur. Ai me heshtje më mundonte dhe më largonte nga ai, nga jeta e tij nga brigjet e jetës sime.
Kur më tha "Jo", më tronditi jetën, ma plagosi rëndë dashurinë, ma paralizoi mendjen.
Unë jetoj kudo me të në vdekje. Pra jemi pranë njëri tjetrit. Nëse në të s'është e mundur të jetohet gjatë, do të kërkoj një vend tjetër në jetë, në ndonjë jetë ende të panjohur për ne, nëse ka diku nën tokë, ose në qiell.
Askund nuk do të më shihni, sepse jam e harruar në dashuri.



**BUKURIA E KOSOVËS**

Kush ta dha bukurinë-
Engjujt
satanët
apo qielli ?
Në Kosovë i shohim fytyrat e tyre.

Për t'ia pushtuar bukurinë
engjujt
satanët
dhe qielli
luftojnë gjatë
njëri kundër tjetrit
Askush s'mund t'ia rrëmbejë!

**ARMIQTË TANË**

Në Kosovë
e gjuajnë diellin
me gurë

-gurët u bien në kokë!
E gjuajnë gjelbrimin e qiellit
me shigjeta

-shigjetat u ngulen në sy!

Në Kosovë!

**ELEGJI**

Ku do ta ketë
Loti kufirin

në es të djeshmes
dhe të sotmes

në cilin stacion
dashuria do ta presë

edhe loti
kaloi kufirin
si zogjtë pa pasaportë

dita e përlotur në natë.

**KRIMINELËT**

Policët
edhe
paramilitarët serbë

me thika të ndryshkura
i vizatonin vdekjet
në sytë
e gjelbrimit tone.

**DITA E PLAGOSUR**

Në Shesh të qiellit
dita e plagosur rëndë

flamuri i gjakut lart i ngritur.

**LUTJE KOHËS**

Kohë jonë
nëse më njeh
më trego
a Linda herët ose vonë?

**ISHUJ**

Ishuj
-shikimi
ishuj
-gjelbrimi
ishuj
-mërgimi
ishuj
-pikëllimi
ishuj
ishuj
ishuj
-në mua shumë
vdekja në mua akoma në gjumë.

# VLASH FILI

Vlash Fili ka lindur në Kuçovë më 10 shtator 1941, ku edhe e kreu shkollën e mesme, teknikumin e naftes.
Në vitin 1964 u diplomua në Universitetin e Tiranës, Fakultetin e Gjeologjisë dhe Minjerave për shpimin e puseve të naftës dhe gazit.
Mbas mbarimit të studimeve të larta dhe deri në vitin 1970 punoi si inxhinjer në disa puse të naftës dhe gazit. Në këtë vit me kërkesë të Institutit të Naftës trasferohet atje ku punoi deri në vitin 1980. Gjatë kësaj periudhe Vlash Fili ishte bashkautor në një seri projektesh për shpimin e puseve të thellë dhe shumë të thellë në Shqipëri.
Vlashi jep leksione në seminaret pas universitare, të organizuara me inxhinjeër e shpimit të puseve. Po ashtu jep disa leksione, si i jashtëm, për studentët e degës së naftës në Fakultetin Gjeologji - Minjera të U. T. si dhe boton një seri artikuj shkencor në disa revista tekniko-shkencore të Shqipërisë.
Në vitin 1980 arrestohet dhe dënohet me 15 vjet burg .Denimin e vuan në disa kampe riedukimi (siç quheshin burgjet), në Bulqizë, Qafë Bari, Batër e Spaç.
Lirohet nga burgu para kohe në vitin 1986. I detyruar nga autoritetet e rrethit të Fierit ku banonte familja e tijë, jashtë dëshirës së tijë, rrikthehet me punë në naftë.
Në vitin 1998 Vlashin e nxjerrin të pa punë. I detyruar nga papunësia në vitin 2000 emigroj në U.S.A. Sot jeton dhe punon në Filadelfia (Shteti Pensilvanisë).
Është i martuar ( 1966 )dhe ka dy djem. Të dy fëmijët janë të martuar.
Librat e botuar:

1- Në vitin 1972 botoj (bashkëautor) librit teknik "Shpimi i puseve të naftës dhe gazit" që shërbeu edhe si tekst mësimor për shkollat e mesme të naftës.
2- Në vitin 2000 botoj (bashkëautor me vëllanë Th. Fili), librin "Naftëtari në vite". Libri bën fjalë për historikun e sporteve në Kuçovë. Për këtë libër Bashkia e qytetit të Kuçovës i jep titullin "Njeriu i vitit".
3-Në vitin 2004 botoj (Albin) librin "Ju dua", me poezi dhe fabula.
4-Në vitin 2005 botoj (Albin) librin "Gjurmë të thella" me tregime dhe novela.
5-Në vitin 2009 botoi librin me novela "Emigranti"
Etj.

*Poezi dhe fabula nga poeti Vlash Fili*

**Zemra e nënës**
**(sipas një legjende)**

Sa here nenen une kujtoj
Sjell ndermend nje histori
Qe ka shkuar goje me goje
Thone:E verte kjo ndodhi"

I ishte shkrepur nje djali
Lart ne mal kacak te shkoj
Vec ne cete kryetari
Zemren e nenes se tije kerkoj

Kthehet djali ne shtepi
Nenen vret, gjoksin i hap
E me zemren ne duar
Niset per ne mal me vrap!

Doli deres me nxitim
Pragun e shtepise se pa
Ne toke ra fluturim
U plagos me gjak u la

Krejt pa pritur permes dhimbjes
Vjen nje ze i ngrohte i bute
Si zeri nenes ju be
"U vrave bir? mos u ngut

Shihte rrotull i habitur
C'ishte vall kjo mrekulli
Nenen ne toke e pa te shtritur
Mbytur gjak nga thika e tij

Ishte zemra, Zemra e nenes
Qe per birin s'pushon kurre
Pas e ndjek dhe i jep jete
Si femije, ashtu dhe burre

**Për ty**

**(Kushtuar patriotes time të shumëvuajtur Vitore Stefa Leka)**

Nuk e di cfar fytyre ke
Nuk e di sa e bukur je
Nuk e di a je e serte
A e bute si fushe e blerte

Me "nuk e di", s'dua me te vazhdoj
Ne anen tjeter do ta kaloi
Shume te tjera une i di
Nga c'burime s'ka rendesi

Di qe linde prane nje lumi
Me emrin e bukur Osumi
Di qe je vajze nga Berati
Qytet buze lumit per se gjati
Shpejt jetime ti kengelur
Nga ca njerez "bukeshkelur"
Ata ty te vrane babane
Dhe ne jete te bene hatane
Nena jote e hidheruar
Ju rriti duke u munduar
Di qe tani , ne "pleqeri"
More fryme sic deshe ti
Por ha!... Jo ne shqiperi
Ne vendin fqinje ne Itali
Ti atje shume po punon
Per kombin tone qe renkon
Dhe se fundi ate qe di

Ajo qe ka me shume rendesi
Je Humane, Je njeri
Zemra jote safi flori

Dora e mendja s'te pushojne
Nate e dite, po te punojne
Ty te lumte! Te qofshim fale
Kombit i je bere hallall
rrofsh e qofsh per shume vjet
Kur punon , njeriu vleka
Mes shqiptaresh per Shqiperine
O VITORE STEFA LEKA!

**Fabula**

**Bilbili dhe gomari**

Nje dite gomari rruges kur kalonte
Papritur bilbilin degji tek kendonte
I erdhi zili dhe filloi te pelliste
Mendja i thosh "te gjithe po i cudiste!
Ky eshte ze - i tha bilbilit -
(Llaf karakteristik i nje ziliqari )
Zeri im bucet, eshte si kushtrim
Kurse zerit tend , i thone cicerim

Po- ja ktheu bilbili me zerin e vet
Kjo qe the zotrote eshte shume e verte
Por me nje ndryshim, se ne kete jete
Per mua thone "Kendon" ,
e per ty thone "Pellet"

**Tregim i Vlash Filit nga "veprat" e diktatures**

...Hyr në dhomën e takimit i tha oficeri i rojes.Dhoma e takimit ishte një dhomë që bashkonte dy botët, atë të lirë dhe atë të dënuarëve. Dhoma kishte katër muret dhe dy dyer në muret për karshi. Nga njëra derë, nga ajo brenda telave me gjëmba, futeshin të dënuarit, kurse nga dera karshi, të afërmit e tij. Dhomën e ndante në dy pjesë një rrjetë hekuri ku mund të futeshin pa vështirësi vetëm duart. Në njërën anë të hekurave ishte një derë që hapesh vetëm kur takimi ishte i planifikuar për dy orë. Në këtë rast të afërmit kalonin derën e hekurt dhe uleshin së bashku me të dënuarin në dy stolat e gjatë që ishin vendosur anës murit. Kurse kur takimi ishte i pa planifikura i dënuari takohesh me të afërmit nëpërmjet hekurave dhe kishin të drejtë të bisedonin për 30 minuta.
Kjo ishte dhoma e takimit, në derë të së cilës u fut Jetmiri për herë të parë në jetën e tij prej të dënuari. Sa hyri në derë pa një vajzë të cilës oficeri i rojës i tha:
Ky është..........
Vajza e re, që për sytë e Jetmirit u duk shumë e bukur, u drejtua nga ai e i foli me zë të ëmbël por të ndrojtur, me duar të futura në mes hekurave dhe të zgjatura drejt tij.
Baba!. ..
Jetmiri shtangu. Ju duk se i bënë veshët dhe po e shikonte vajzën i hutuar por me sy që po i zmadhoheshin dalë nga dalë.
Baba i foli përsëri vajza, jam unë bija jote, jam Jeta baba, jam gjaku yt.
Jetmiri po e shikonte i habitur, por pa guxuar ti afrohej.
Ajo më thiri mua baba, mendonte Jetmiri. Për më tepër paska emrin e nënës time. U mallëngjye dhe filloi ti afrohej ngadal. Ngriti duart dhe desh ti takonte me duart e vajzës, por nguroi. Koha e gjatë në burg i kishte mësuar shumë gjëra. Po sikur ajo mos të jetë bija ime por ..... Jo, jo nuk deshte ta besonte diçka të tillë.
Baba, nuk më beson Po këtë e njeh dhe ajo i tregoi shallin ku ai pa të qëndisur emr in e tij dhe atë të së ëmës që përmëndi vajza.
Ja shikoje baba vazhdoj ajo dhe nxori letrën e njoftimit, e hapi në faqen e parë, dhe ja zgjati atij.
Ai u afrua, mori letrën e njoftimit dhe e pa me vëmendje. Lexoi emrin dhe mbiemrin e saj. Tek atësia lexoi emrin e tij. I nguli sytë te fotografia. Ju duk sikur po shikonte Mimozën. Ngriti sytë ngadalë dhe u përqëndrua tek vajza. Po, ajo ishte, ata sy, ato buzë, ajo hundë dhe ato flokë,
I ra letra e njoftimit nga dora. Sytë ju mbushën me lot dhe pothuajse u përplas

pas hekurave. E përqafoi të bijën fort dhe po kështu bëri dhe ajo. Në atë çast të dy dukeshin si një trup i vetëm. Të dy shtrënguar fort, qanin.
Babai im i shumë vuajtur.
Bija ime e dashur. Ti qënke bërë kaq e madhe dhe unë nuk e di fare qe ti ke ardhur në jetë.
Kur u shkëputën ai i mori duart e ja puthte herë njërën e herë tjetrën. Kur pushonte ai, i puthte ajo duart e tij, ato duar qe ishin zmadh uar dhe trashur nga kallot e punës.
Këtë skenë prekëse po e vrojtonte qysh nga fillimi, oficeri prezent, që kishte qëndruar tek dera. Hyri brenda thiri nën oficerin e rojës dhe nxori nga xhepi nje tufë çelsash.
Tu hapim derën foli oficeri.
Po sikur këta nuk kanë planifikim.
S'ka gjë, e mar unë përsipër për të biseduar me komandantin - foli oficeri dhe futi çelsin për të hapur derën. Të njëjtën gje bëri dhe nën oficeri. (Dyert dhe portat në burg mbylleshin me dy çelësa, njërin prej të cilëve e mbante oficeri i rojës, tjetrin nën oficeri i rojës. Autori).
Me tu hapur dera e hekurt vajza u fut në pjesën e të dënuarve dhe ju hodh të atit, e përqafoi dhe e puthte ku mundëte. Po ashtu bëri dhe Jetmiri. U ulën të dy në një nga stolat e dhomës dhe pothuajse të bashkuar qanin. Ai herë e përqafonte dhe e puthte, herë shkëputeshi dhe e shikonte në fytyrë duke i lëmuar flokët, fytyrën, supet, krahët. Ishte shumë i lumtur. Dukesh sikur gëzimi i kishte rënë pa pritur nga qielli.
Po me cilin erdhe kaq larg moj bijë e pyeti ai.
Me xhaxhi Gëzimin, baba. Atë nuk e lanë të takonte sepse nuk kishte të njëjtin mbiemër me ne. Është përjashta në krye të rrugës dhe po më pret mua.
Ai u mundua të shikonte nga dera e hapur, po nuk dalloi njeri.
Po mamaja përse nuk erdhi guxoi të pyeste ai.
Ajo uli kokën dhe filloi të qante përsëri.
Ajo ka vdekur shumë vite më parë, kur unë isha e vogël. Ajo më dhuroi këtë shall dhe më porositi ta tregoja ty, po qe se do të ishe gjallë dhe do të takoheshim ndonjë ditë. Ajo të ka dashur shumë ty gjithmon dhe askush nuk mundi që t?ia largoi dashurinë për ty. E dogji malli deri sa mbylli sytë.
Ai e shikonte vajzën dhe lotët i ridhnin çurk....

# ZIKO KAPURANI

Ziko Kapurani, u lind më 6 janar 1951 në sarandë. Shkollën e mesme e ka mbaruar në Korcë. Pavarësisht nga talenti i spikatur, ai u godit nga diktatura duke kaluar dekada të tëra nën zgjedhën kooperativiste. Prej vitesh punon e jeton në Selanik. Ka botuar këto libra:Në degëzë ahishte, poezi, 1998. Dashuritë e mia, poezi, 1999. Një tango e vjetër, poezi, 2000. I kthyer në re, poezi , 2003. Të ndaluarit, tregime.Pemë në borë, poezi-greqisht. Valixhia e rëndë, tregime,greqisht 2008.

**Thërrisni**

Therrisni zogjte-
Do cicerojne plepat.
Therrisni rritesin e kuajve-
Do oshetijne stallat.
Therrisni rete-
Do tunden gjethet,dallga.
Therrisni pleqte-
Do ngrihen kollitje, kujtime.
Therrisni dashurite-
Do feshferije zemra ime.



**Është një qytet**

Eshte nje qyteze ne kete bote
Shume thjesht quhet:"qyteti im"
Hartat e medha e marrin per te vogel
Dhe emrin e saj s'e mbajne shenim.

Ajnshtajne s'linden atje,as shopene
As ka rruge qe s'maten me cape
Ka nena qe lindin Asdrene
Kitara qe ul yjet neper parqe.

Bota nuk pa prej c'guri ai ish
Shtepite me pjergulla mbi oborr
Henezat qe dilnin shpesh prej avllish
Dhe e benin qytetin nderqiellor.

Atje ato prita me peme e lule,
Dhe brodha pas tyre si neper enderr
cdo nate qyteti u stolis si nuse
Cdo nate me nisi dhe mua dhenderr.

...Hartat e medha e marrin per te vogel
Dhe emrin saj se marrin shenim
C'na prishi?! Emrin tend moj Korce
E shkruan ne zemer shpirti im.

**Lojë me gurë**

Të le, Shqipëri,
Dhe pas
Gurë hedh.

Kthehem tek ty përsëri
Dhe gurët mbledh.
Nga kthehem
T'i hedh.

C'lojë, me gurë,
Që s,munda ta le.

Kurrë,
Kurrë.

## Nga larg

Do të vesh për krahë dy re
Për këpucë dy dallgë deti
Pantallona Vjosën do vë
Dhe kapele dy pyje bredhi,

Si një zog përralle do ngrihem
Ta ndjej tokën time të largët
Nga qielli ta shoh një qëndisje
Se plagë ajo është nga afër.

## Burimit të pyllit

Ti s'rrjedh me i kristalte nen shkemb,
Nga buzet s'me hyn ne zemer.
Tjeter te gjej sot ne tjeter vend,
Tjeter me gjen nen nje qiell tjeter.

Ne gota fine te shesin ty ne treg
Dhe une zbraz xhepat te te pi
Gjersa iken nga streheza, s'pret,
Te na presin me violi?

# KOZETA ZAVALANI

Kozeta Zavalani, Qirjo është e Diplomuar në Fakultetin Ekonomik, Universiteti i Tiranës më 1981 dhe në 1984 specializuar për gazetari. Ka dhënë lajmet në RTSH e ka kryer një sërë kualifikimesh pasuniversitare si: “Mbi menaxhimin e kohës” nga Vrije University, në Amsterdam të Holandës, “Burimet njerëzore dhe lidershipi” nga Instituti ISIDA në Palermo të Italisë, ku është laureuar me titullin: “Dr”, CIPE ne Ëashington D.C. etj. Eshtë kryeredaktore e revistës “Stina për ndryshim” organ i “Familja dhe Media - Fuqia për Ndryshim” një shoqatë që ka themeluar, për të ndikuar në forcimin e pozicionit të familjes, nën parullën “Një familje e shëndetshme për një shoqëri të shëndetshme”. Nga Konferencat Ndërkombëtare ka marrë frymëzim për librat “Gra që më kanë frymëzuar” dhe “Gjysmëbota.Është zgjedhur ”Ambasadore për Paqen” e "Connect Us Communications Canada" në edicionin e vitit 2007 ka shpallur Kozetën; “Ëomen of the Ëorld - 2007”.



**Këngën lag me lot**

Tani, në buzët e tua
nuk ka më asgjë,
asgjë me musht.
Ndoshta thërrime kanë mbetur
nga shkoqitja e zemrës!?
Magjia lumturore që na mbështolli bashkë
Kacavirret në zemrat tona
si një gjethe e verdhë,
që pret të këputet në vjeshtë.
Ndaj iki larg
e rrokullisem kot,
çmendem pas yjeve e hënës
me to, këngën e shpirtit lag me lot...

**Jam zëri i së nesërmes**

Në mesnatë braktisa gjumin
Hapa dritën dhe lexova ëndrrën

Të nesërmen, mbi parvaz gjethja rrëzuar
Shikoj shelgun bardhë lotuar

Brenda vetes drita lindur
Drejt të nesërmes për tu rritur

Është një farë mbjell në djep
Që po rrit pemën e vet

Nëse jam sot luleçelur
Në k'të shekull paskam shkelur

Zëri im po ngjitet n'shkëmbë
Herë i lehtë dhe herë i rëndë

Zogjtë që ulen përmbi sup
Zë më japim të pafund….



**Gjysmëbotës**

Ju mblodha një nga një
Si një buqetë lulesh në arë

Si një polumbar
Që midis guackave të detit

Nxjerr margaritarë...
Margaritarë jeni ju;

Afërdita, Flutura, Margarita...
që në Gjysmëbotën

ju bëra buqetë
T'ju prek përjetë

Të shtrenjtat e mia,
Si kallëza gruri në arë

Secila një varg
Si vetë poezia.

**Mamasë Anika**

Atë natë prush me yje,
Vonoi "Anek" lundrimin nga Pireu
Ndaj nuk sosa dot,
Ndonëse më penguan,
E s'bëra prapakthehu..!
Shpejtoni, ju lutem, u thashë,

**Shpejtoni...!**

Me sytë nga dera,
Ajo mua më pret.
Mërguar e malluar,
në ishullin e lashtë me emrin
Kretë,
ku përqafuar me diellin e detin,
Kazanzaqi përjetësisht fle.

**Ah, moj mama!**

Nëpër vapë fillimgushti

me dhimbje ngarkuar,
dhe mallin që digjte diellin

çava udhën e Pindit
si dikur mes drerëve kalonin veç komitë,

Erdha...erdha atë ditë
Me erën e ndarjes

Të të lagia buzën,
Të të puthja sytë...!

**Përtej Oqeanit**

Me erën e shkalluar,
shëtis nëpër natë.
Mbi dallgët e oqeanit
yje të dashuruar;
ndjehem e lumturuar.
Shikimet shkëmbejmë me dallget
që lodrojnë mbi valë.
Era, si gjysmëbota midis gjethesh
me palmat e jetës,
luan.
Me zemrën e dallgëve,
rënkon e shkallon,
duke kërkuar këngët e zogjve,
në pikëzat e ujit
ëmbël cicëron.
Këtu, buzë oqeanit
ishujt e virgjër
të shpirtit tim
i kthen në lot të trëndafiltë....

*** Në Sant Croix.**

E pashë kaq pranë diellin
të lindë në agim,
tek puthte Ishujt e Virgjër,
krejt të virgjër,
që Kristofor Kolombi i pagëzoi
me emër të brishtë.
Me ledhatimin e rrezeve të tij,
hapa sytë
dhe përpiva gjithë mrekullitë...
Në ballkonin tim një tavolinë
me lule
pret të vijnë miqtë.
Ata janë larg,
shumë larg
e dot s'mund të vijnë...
Prej andej sjellin puhizën e agimit.
E vetme në ballkon përsias
Vetëm me erën mikeshë
që më ledhaton gjithandej
e diç më pëshpërit në vesh.
Dy dashnorë nëpër dallgë më shohin me zili.
Më ftojnë pranë tyre të rri,
oqeani e dielli...



** (Vendi kur për herë të pare shkeli K.Kolombi më 1493,*
*kur zbuloi Amerikën)*

**Bisedë me diellin**

-Mos mu largo- më foli,
se unë të ndjek ngado.
Sharmin tënd e shijoj vetëm unë
Nuk bëhem xheloz
dallgët e oqeanit kur përqafon.
Unë do të ledhatoj përsëri,

E përsëri do të dal
veç për ty
se e di:
Dashnor besnik më ke
përjetë.
mërzitesh kur s'më sheh ndonjë ditë
kur retë plot zili me dalin ne prite...
Eja më shtrëngo
Nuk iki pa të puthur dhe një çikë
Mos u turpëro
Tek ty, janë në gjumë të gjithë...

**Mëngjeset e syve të pastër**

Lëkundem në djep të mendimit

Si një varkë e çarë në udhëtime
Që nuk e lënë të mbytet
Mëngjeset e syve të pastër
Perëndimet e purpurta të buzëqeshjeve
Tek çelin pareshtur prekur nga qerpiku rënë
Mëngjeset e syve të mi janë qiellit pa re
Si në Parajsën e dëshiruar ndër vite
Prej atje bien të errëta lotët e dhimbjes
E sytë e mi mbajnë rreze të ylberta
Për t'ja dhuruar zemrës



**Pasqyra e syve**

Thonë sytë që kanë dritë
Dritën e shpirtit pasqyrojnë
Ndjenjën kanë si orbitë
Kur aq bukur xixëllojnë

Pasqyra e syve kurdoherë
Më ka bërë që të hetoj
Në qelizë e venë të futem
Zemrën si rreh të shikoj

**Kozeta Zavalani (Për vetveten)**

Quhem Kozeta Zavalani,Qirjo. Jam gazetare e shkrimtare dhe kryeredaktore e revistës "Stina për ndryshim". Jam nënë e dy djemve Mendit 19 vjeç dhe Mikelit 16 vjeç dhe bashkëshorte e mjekut të përgjithshëm, Gjergj Zavalani. Jam diplomuar në Fakultetin Ekonomik, Universiteti i Tiranës më 1981 dhe në 1984 jam specializuar për gazetari.
Qysh nga viti 1992 puna ime është përqëndruar në gazetari.Kam kryer një sere kualifikimesh pasuniversitare dhe kam kontribuar si lektore në konferencat : "Mbi menaxhimin e kohës" nga Vrije University, në Amsterdam të Hollandës, "Burimet njerëzore dhe lidershipi" nga Instituti ISIDA në Palermo të Italisë, "Gruaja, si force ekonomike në afirmim" nga CIPE dhe "Ne vendosim" nga ËIPP dhe TIAË, Ëashington D.C. "Shkëmbimi i udhëheqjes së grave" në Los Angeles, Californi, "Rrjeti botëror i grave" në Marakesh të Marokut, "Forumi Ekonomik Europian" në Varshavë, Poloni, "eBSI-Net" ne Athine, Greqi, etj. Jam antare e Shoqatës së Gazetarëve Ndërkombëtarë Profesionistë dhe Rrjetit Botëror të Grave, duke bashkëpunuar me Shoqatën "FIDAPA"në Itali, "Ëomen and Peace" UNESCO në Greqi, "Dirigenteas" në Paris, ËIN - Sëitzerland, GlobeËomen, CIPE, TIAË dhe ËIPP në Ëashington D.C.
Jam zgjedhur "Ambasadore e Paqes" nga Federata e Familjes per Paqen Universale.Si pjesëmarrëse në Konferenca të ndryshme ndërkombëtare jam përpjekur të sjell shpirtin dhe përvojat e fituara prej tyre në vendin tim, për fuqizimin e shoqërisë shqiptare, të familjeve në përgjithësi dhe grave në veçanti.
Si rezultat kam bërë miq përjetë në të gjithë botën. Kam takuar gra të veçanta, të ndryshme dhe dinamike anembanë botës, duke ndarë përvojat e duke punuar së bashku për të njëjtin qëllim. Njerzit që kam takuar dhe përvojat që kam fituar prej tyre i kam ruajtur si thesaret më të çmuar të jetës sime.Synimet e mia janë të fitoj një përvojë të re dhe ta perdor në organizimin dhe mbajtjen e temave mbi rrjetin nderkombëtar të grave VIP, menaxhere, profesioniste dhe sipërmarrëseve, që drejtojnë dhe po përgatiten të udhëheqin ndryshimet globale, revolucionet e mëdha dhe të vogla, në vendet e punës dhe në jetët e tyre, për ta bërë botën një vend më të mirë.
Shumë prej tyre më kanë shërbyer si protagoniste, më kanë frymëzuar në librat e mi "Gra që më kanë frymëzuar" dhe "Gjysmëbota", që përmbledh intervista me gra të suksesshmenga vendi dhe bota, realizuar në harkun kohor të 4 viteve (2002-2006). Publikova librin e pare nëpërmjet shtëpisë botuese "Afërdita"- që drejtohej nga zonja me të njejtin emër, e cila u nda papritur nga jeta që e donte kaq shumë. Prandaj në kujtim të saj po përsëris:Aferdita Balla Eshtë një grua

ekspresive, fjalë-ëmbël e fytyrëqeshur, mjaft optimiste për jetën.
Ashtu si dhe emiri që mban, kur je pranë saj ndjan se ke pranë vetes dritën, mirësinë, bujarinë dhe dashurinë.Vendosa të punoj për "Familja dhe Media – Fuqia për Ndryshim" një shoqatë që unë e kam themeluar kohët e fundit, për të ndikuar në forcimin e pozicionit të familjes, nën parrullën "Një familje e shëndetshme për një shoqëri të shëndetshme". Familja shqiptare tradicionalisht ka qënë bartëse dhe përcjellese e virtuteve, luftuese dhe ndaluese e çdo dukurie negative. Jo se në të kaluaren gjithçka ka qënë roze, por e verteta është se në përgjithesi familja shqiptarë luante një rol të rëndësishëm për parandalimin e shumë dukurive negative, si dhe në zgjidhjen sa më të drejtë e sa më të shpejte, nëpërmjet formave dhe mënyrave të ndryshme. E verteta është se sot duket si-kur diçka nuk funksionon. Shoqëria shqiptarë në ditet tona po kalon situata dhe po përjeton dukuri që bartin probleme të natyrave të ndryshme, me ngarkesa dhe pasoja negative, për sot dhe për nesër.
Dëgjohen për vrasje, për kontrabandë, për përdhunime, për grabitje, për imoralitete…Pse ndodhun gjithë këto dukuri negative?! Mos vallë ne shqiptarët abuzojmë me demokracinë?! Nuk është e vështirë të dallosh një çorroditje tepër gjithshme shoqërore, ndaj dhe është e nevojshme të theksohet se barra më e madhe e përgjegjësisë duhet të bjerë tek familja, nga gjiri i së ciles dalin, për fat të keq, ai kontigjent që përbën llumin e një shoqërie; dalin vrasës, kriminelë, hajdutë, mashtrues, njerës pervertë…Gruaja, familja dhe media, duhet të jenë bërthama e parë e rëndësishme e injektimit me virtute, që duhet të jetë e përhershme dhe e vazhdushme tek shoqëria me pjesëtarët e saj.
Vetëm kështu mund të fitojmë një shoqëri normale. Për të arrijtur këto paramatra është e nevojshme që bashkë me institucione të tjera të kordinojmë punën e përbashkët për fuqizimin e familjes dhe gjithë shoqërisë.Revista "Stina për ndryshim", si një revistë e re mbetet një strehë e re ku seicili të ndihet i lirë, jo vetëm për të folur për problemet e veta por gjithashtu për të gjetur miq të tjerë dhe për të shkëmbyer opinione.Qëllimi, ashtu si dhe vetë titulli është; të ndryshojmë dhe të përmirësojmë jetën tonë!Familja është shumë e rëndësishme për mua.
A e dini se çdo të thotë fjala Familje?FAMILY = (F)ATHER (A)ND (M)OTHER (I) (L)OVE (Y)OU E shqipëruar është-Baba e mama, unë ju dua ju! Qysh në fëmini, janë rrënjosur fort në ndërgjegjen time vlerat thelbësore dhe etika nga prindërit e mi, babai Vangjo dhe mamaja ime e dashur dhe e shtrenjtë, Anika, e cila ndonjëherë edhe nuk më ka kuptuar dhe nuk me ka dhënë të drejtë, unë gjithsesi jam munduar t'i ngjaj në shumë drejtime të jetës.
Lumturia ime bazohet në sinqeritet dhe ndihmë.Këtë kërkoj edhe prej bijve të

mi Mendi e Mikeli, të cilëve njëkohesisht u kërkoj të falur, që shpesh nuk u ndodhem pranë. Suksesi është mjaft i rëndësishëm për mua, por unë nuk e dua suksesin në kurriz të shëndetit të familjes sime. Të qënit e shëndoshë, gjeneron energjinë dhe entusiazmin për punë. Pa shendet nuk ka punë, unë nuk mund t'a i magjinoj të kundërtën, do të ishte një boshllëk për mua. Ka mjaft njërëz, që kanë suksese të jashtëzakonëshme në biznes por jeta e tyre e shtepisë është rrëmujë.

Ne të gjithë e dijmë sa divorce ka kudo në botë. Unë nuk e dëshiroj suksesin në kurriz të jetës sime vetjake. Burri i m, është jashtëzakonisht i rëndësishëm për mua dhe unë nuk mund ta sakrifikoj atë, për hir të të bërit biznes. Të jesh i suksesëshëm, do të thotë të jesh e lumtur në jetë. Unë kënaqem me atë ç'ka jam duke bërë në jetë.Unë duhet t'a ndjej se jam duke kontribuar, duke bërë një ndryshim të vogël në botë dhe në jetët e njërëzve.E dij që do të jem duke punuar përgjithmonë.

Ky është fati i m, prandaj unë dua të marr kënaqësinë maksimale të asaj që kam zgjedhur, për të kaluar kohën e jetës sime.Në se unë nuk kënaqem nga puna i me, atëherë unë nuk kënaqem nga jeta. Puna që nuk më sjell kënaqësi është e pa perceptueshme për mua.Sukseses do të thotë shumë gjëra: Të duash dhe të jesh i dashur, të japësh dhe të pranosh, të mësosh dhe të rritesh. Ndaj unë them:

Mundesh Zot të më japësh kurajon të ndryshoj çfarë unë mund të ndryshoj, qetësinë për të pritur çfarë unë nuk mund të ndryshoj dhe zgjuarësinë, për të njohur-ndryshimet.

# ADEM ZAPLLUZHA

Adem Zaplluzha lindi në Prizren me 1943. Shkollën fillore dhe të mesme i kreu në vendlindje, ndërsa Akademinë Pedagogjike në Prishtinë.
Një kohë punoi si mësues nëpër fshatra: Studenqan të Therandës (ish Suharekës) dhe Hoça e qytetit afër Prizrenit. Ndërkohë punësohet si përkthyes në Korporatën Enregjetike të Kosovës. Me shkrime filloi të merret kryesisht me poezi që nga mosha fëmijërore. Rrugën letrare e nisi me vjershën e parë për fëmijë të cilën e botoi në revisten: "PIONERI", me 1957.
Si i punësuar në Korporaten Energjetike të Kosovës bashkë me shokët e punës dhe pendës formoi grupin letrar: "Lulëkuqet e Kosovës". Në Kuadër të punës së këtij grupi letrar qe botuar përmbledhja: "Ngjyra e kohës", në të cilën u botua një numër i poezive të tij. Veç krijimeve që i publikoi në revistat për fëmijë botoi edhe nëpër gazetat e kohës që dilnin në Prishtinë dhe Shkup. Është anëtar i Lidhjes së shkrimtarëve të Kosovës.
Veprimtaria letrare u pasurua me shumë tituj që deri më tani ka të botuar këto libra:

1."Puthjet"- poezi, "Rilindja", Prishtinë, 1974
2."Ecjet e viteve të mëdha", poezi, "Jeta e Re", Prishtinë 1995.
3."Çamaroket e theporesë", poezi për fëmijë, "Shkëndija", Prishtinë 1996.
4."Muret", poezi, "Jeta e Re", Prishtinë, 1997
5."Morfologjia e dhembjes", poezi, "Faik Konica", Prishtinë 2000.
6."Ai vjen nesër", poezi, "Qendra e Kulturës", Klubi letrar "Fahri Fazliu, Kastriot, 2007
7."Lëtër nga Mërgimi", poezi, "Qendra e Kulturës", Klubi letrar "Fahri Fazliu, Kastriot, 2007
8."Lëtër nga Mërgimi 2", poezi, "Qendra e Kulturës", Klubi letrar "Fahri Fazliu, Kastriot, 2007
9.„Udhëndarja“, poezi, „Qendra e Kulturës“, Klubi letrar „Fahri Fazliu, Kastriot, 2008
10."Asgjë sikur molla" është libri më i ri.

Jeton në Prishtinë ndërsa aktivitetin letrar e zhvillon në Klubin letrar: "Fahri Fazliu" në Kastriot.

**MALLKIMI**

përse ju o të uruar
gjuhën po e bastardhoni
me fjalë të huaja
kulla mashtrimi ndërtoni

si papagaj përsëritni
fjalë të huaja ok-ej
po e shëmtoni shqipen e bukur
more ju lakej

çka po ju shtynë kështu
juve o teveçela
ti gëlltitni fjalët
si çypin me reçel

shihni si për së mbrapshti
zëri ju është mekur
mosi keni veshur
pantallonat pa brekë

mos vallë gjuha e juaj
është lidhur me rrip
që në shumë emisione
na folni pa kripë

në televizor parakaloni
thua se jeni të huaj
aspak nuk janë më të mirë
as padronët tuaj

kullotni edhe pak
në këtë mal me therra
dhe mos e qani kokëm
more ju lapera

një ditë vetë gjuha

do të ju mallkojë
more ju betera
more o ju të pa soj

## HANI MJALTË

hani e pini
na bëni pak sevda
e shndërruat shqipen
në gjuhë tallava

po na paraqitet
cilido babalok
me llafe të huaja
gojën plotë bërllok

si do u shkojë puna
o ju stramastikë
që hungroni tallava
e deheni me mastikë

rrasni kollofitni
pihuni coftanë
se një ditë do gdhiju
gomar nën jorgan

ju hani mjaltë
dhe dhini dalët
që e përdorni
këtë gjuhë të përdaltë

## NDOSHTA TË GJITHË JENI

sa mirë po lehni tallava
more ju zagarë
nuk vleni pesë lek

me ju qitë në pazar

aspak s mbesin mbrapa
edhe zagaricat
duke i dredhur bythët
duke i shkundur cicat

vajë për miletin
ç po na thotë plaka
kësaj tallavaje
qysh si doli flaka

na thuani një këngë
që këndohet dy herë
na i shurdhuat veshët
more ju të mjerë

me këto spote të pista
çmenden edhe xhindët
çfarë ju thonë komshija
çfarë ju thonë prindërit

ndoshta të gjithë jeni
pa nënë e pa baba
andaj cullakoheni
e këndoni tallava...



## ETHET ME TË ZËNË

se ç na u prish dynjaja
në këto kohë të liga
dalin e çmenden vashat
sikur të ishin shtriga

njëra dridhet rrugëve
tjetra gjoksin në hava
si me i thënë kësaj pune

mos është tallava

na humbën qitjanet
e kohërave të mira
kur kalonin vashat
me pamje të dlira

sot po na dalin
në rrugë për ibret
deri në kërthizë të xhveshura
fare pasur siklet

çfarë po ju thotë baba
a keni fare nëne
si lakriqoheni kështu
ethet me na zënë

**TË THONË LAPERICË**

Kur ti nuk turpërohesh
lakuriqe me dalë
e pse unë të skuqem
me ti thënë ca fjalë

si je veshur kështu
mos je vallë e marrë
apo paske dalur
me shitë mish në pazar

po çka të thotë nëna
a ke fare vëlla
se si paske dalur
nuk je për mashalla

duke e shitur trupin
duke shitur mish
nesër moj e marrë

do bëhesh qervish

mendjen në kokë
mos luaj cic-mic
shihe si po të përcjellin
ty moj laipericë

**NA ËSHTË BËRË ZHUGË**

ç na ndodhi e liga
si u prish dynjaja
me u cullakavë
zengjini e fukaraja

vajza e profesorit
endet pa siklet
besa lakuriqe
si me qenë skelet

çika e farkatarit
seq na i farkon sytë
në gjirin e saj
çdo kush ishte mbytë

çka u bë me ne
fytyra ku na mbeti
për një kokërr lakër
shitet dinjiteti

asgjë s na ka mbetur
as të dalim në rrugë
kjo punë e keqe
na është bërë si zhugë

## DERISA NA UDHËHEQIN

Blejë çfardo malli
ka me dalë qyryk
në vënd të sanës
po na shesin byk

vajë halli për ne
kur nuk ka kontrollë
ti paguan për dardhë
ata t japin mollë

ecë e merrë guxim
ta kundërshtosh tregëtarin
ai mids pazarit
ty ta tregon hallin

kështu do të vuajmë
për mall të shëndosh
derisa na udhëheqin
njerëzit kokëbosh...

## S'JU LË AS ME VDEK

Si u prish dynjaja
se u çmend mileti
me këngët tallava
na mbyti sikleti
si nusja e lalës
po vallëzon komshija
pranë mullarit të tallës
ç po na kërcen rinia
mblidhet tërë mëhalla
besa edhe qyteti
kur na vallëzon halla
tallava si pushteti
ejani burra

hyqymeti thërret
dilni me votue
tellalli bërtet
votoni numrin iks
tjetri s vlenë pesë lek
unë ju premtojë
s ju lë as me vdek

**PENSIONI I VOGËL**

Kësaj pune s'po i thotë
askush mashalla
po na shunden xhepat
n këtë jetë tallava
njëqind lek një bukë
gatuar me aditiv
nuk flasë ër suxhuk
as për sedativë
halli ku na vajti
turpërrohem me thënë
kjo bukë e thatë
grykën ma ka zënë
pensioni i vogël
s del as për ilaç
e lëre më të teprojë
për një kulaç
rroftë partia ime
i juaji le të pëlcet
sepse kur takohemi
më bëni me siklet

**SHTETIN TA SHPËTOJMË**

n'mëhallë kishte dalur
xha Ramë me bajrak
e mbante në kokë

mu si një dajak
partia e jonë
ka një siklet
me qeveris me komunën
disa qindra vjet
ju të tjerët nuk vleni
as për pesë para
ska ku t ju kafshojë qenu
more fukara
kalicioni i jonë
jeni ju vetë milet
me ju merremi vesh
mos t ju zënë sikleti
ejani të votojmë
o ju demokrat
shtetin ta shpëtojmë
që lëngon në shtrat

**TË LUMTË NA PËR VETI**

i kemi qitur punët
shumë mirë në dyzen
me këto mnistri
që numrojnë në vend
nëpër emisione
kapistrat i reklamojnë
thua se nuk din hiçgjë
më mbarë të punojnë
pse s na i tegojnë pjatat
të drurit apo të arit
çfarë pite kollofisin
prej lakrave apo prej barit
të lumtë na për veti
me këta burra të dheut
që ja grabitën famën
edhe Skënderbeut

## SI ATLLARË

qohuni o burra
të dalim në mejhane
t llafosemi pranë kafesë
për kunguj dhe bajame
ti përgojojm dostllarët
të flasim zi e më zi
se ata si atllarët
përherë ndërrojnë parti
të bëjmë muhabet
deriu sa të na lodhet goja
vaj halli për ne
se si na doli boja
me thshethemet
të dalim në cep të qytetit
t ja tregojmë qejfin
fukarasë dhe mbretit

## QË PËLLET TALLAVA

na ka ikur gëzimi
na iku sevdaja
këtë tallava
na e vraftë murtaja
tallava në gjuhë
tallava në këngë
nuk vishet këmisha
vëllaçko pa mëngë
a bëhet dasma
mor bal pa mish
apo folklorit tonë
po i vie era qervish
posa dola në rrugë
bërtita mashalla
kur pash një gomar
që pëllet tallava

## NË KRYETERLLËKUN TIM

sa shumë jam lodhur
besa nuk po muj
me ju gatue petulla
mor milet me ujë
nuk po shkojnë mirë
disa punëtë vogla
s po mundem më
t ju shes dushk për gogla
nuk di edhe sa kohë
do merrem me politikë
s me shkon më ër dore
ta martojë plakën për çikë
ishalla vijnë kohërat
pak më të mira
t ju shes dardha turke
me grushta t ju jap lira
ska me mbetur askush
edhe pa dukat
në kryetarllëkun tm
dotë keni shumë fat



## I KAM DISA TITUJ

të lumt na për veti
lumturon zotnia
me qeverisjen time
mbarë do të shkojë shtëpia
si veshkët në dhjam
ju do të jetoni
unë po ju premtojë
o milet mos harroni
do ti rregullojë rrugët
dhe kanalzimet
do ta lulëzojmë komunën
kur kalojnë votimet

do ta bëjmë qytetin
t ja kalojë Parizit
unë e mbaj fjalën
jam njeri i fisit
i kam disa tituj
në Sorbonë kam dotoruar
afrohni kutijave
more j të uruar

**TIM VOTO NUMRIN**

unë i mbaj premtimet
si ha fjalët e mia
nën qeverisjen time
mbarë ju shkn shtëpia
voto numrin tim
voto dyqind e shtatë
xhepat ti kontrollojë
çpdo ditë e çdo natë
për shëndet mos u meraksni
ilaqeti kenipa lek
asnjë  moshuar
keq nuk ka me hjek
këto premtime vlejnë
se ju betohem unë
tani do pushoj pakëz
është koha për gjumë
e kur të zgjohem
do të shihni ede vetë
çdo votue do fitojë
nga një peksimet

## PËR FËMIJËT E JUAJ

po ju ftojë në kafe
në qendër të qytetit
do ibëjmë ca llafe
t ja nxjerrim qejfin lezetit
s ju duhet programi
flasin spotet e mia
këto punë i di
plaku edhe fëmia
çka ju thonë të terët
ju mos besoni
më pesëmbëdhjetë nëntër
mua më votoni
në filan fakulteti
unë jam profesor
për fëmijët e juaj
ska me pasë më dëborë

## MOS BËNI HATA

po nuk u bëra
unë kryetar
ju nuk do tëvleni
as sa një gomar
hapni mirë sytë
more ju jarana
mos më harroni
o ju qurana
nuk do hani lëng
as bukë të theur
për çdo ditë do keni
nga jë pulë të pjekur
këto janë pemtime
nuk janë fjalë të thata
mi jepni votat mua
mos bëni hata

po kemi ca burra
që merren me politikë
me lakmue shumëkushi
me këta njerëz stramastik
as analistët
nuk mbesin mbrapa
i mbathin mendimet
në nallbanhane
dalin e na shesin
boça të thata
si farkatari goxhdat
nëpër mejhane
nuk ecin për toke
këta babaxhan
duken si Zota në politikë
si analisti Matoshjan
përqeshin përdhosin
bëjnë hata
rrugëve të baltosura
të Prishtinës
e nëpër mejhane
glacojnë pa pra
mu si zogjtë
e sorrëshkinës
po na kënaqin me analiza
duke u fryrë si bilban
po u vie era
aty ku shkon miza
këtyre kokëkrrisurve
babaxhan
besa edhe kritiktë letrarë
që ecin kokëlartë
mbi qilimin e famës
po gumëzhijnë si në pazar
duke i lypur gjilpërat
në mullaret e sanës

**HUNDË E BUZË**

Ti mendon
More mellagoman
se me dorë e zë qiellin
Ç janë këto marrëzira
O piroman
Që aq paturpërisht
E baltos diellin

Ndalu një herë
Mor dallkauk
Mos hamullo
Adem Jasharin
Trego n paç lazëm
Për suxhuk
Ta gjen baca ty gomarin

Hundë e buzë
Të kanë lerosur
Djemt e kombit
Trimat e SHIK-ut
Turrit ti kanë laturisur
Shumë më keq
se sa të armikut

Qëndëro në këmbë byrazer
Mos ngarend si bullafiq
kjo rrugë e keqe
S të bënë nderë
Ti nuk vlen sa një karriq

Të ndjek hija kockanjarK
Kur sakllaisesh i hendakosur
Mos harro o hedhurinë
si i vigjëlon djemuria
Renegatët _mbeturinë

Me pendla të huaja
Një kobit
Na shkoi një herë

Në një aheng
Por s u kënaq ai kakërdhi
Pa përdhosur
Pa folur marrëzi

Mbeti ashtu i kllaposur
me jetën bajgë
e kobashe
Ky njeri i hendakosur
Shpirt hendrak
E i lerosur

Hijet natën
Tmerret ditën
Shpesh të ndjekin
Buçkaritin
Ty o zuskë budunar
Veç një herë
Me ta zënë pritën
Ta tregon ty lala sitën
O i ziu- njeriuzar

*Fjalë të panjohura*

HAMULLO- vërsulje
LEROSUR-baltosur
LATARISUR - Lyerja e flliqur fig. i gjakosur
KARRIQ-shinik kantë kazan teneqeje
KOCKANJAR-njeri lig, i dobët asht në shpirt
HENDAKOSUR - i dërmuar , i lodhur shpirtrisht
KOBIT- pLAGIAT , HAJDUT vjedhës
KAKËRDHI-bajgë delesh dhish etj
KOBASH-jetë maceje , jetë hajnash,hajdutësh
HENDAKOSUR-i dërmuar shpirtrisht
HENDRAK-Mbeturin ndytësi
LEROSUR- I flliqur
BUÇKARITIN- gËRRYEJNË NDËRGJEGJEN
BUDUNAR-trari i dyshemesë që shtrohet kur qiten dërrasat.

# ENKELEJDA KONDI-(MASSEBOUF)

Enkeljeda Kondi-Masseboeuf,ka lindur ne qytetin e Maliqit ne 24 prill te vitit 1972, nga nje familje oficeri me origjine gjirokastrite. Eshte marre me poezine qe ne moshe te vogel duke fituar disa cmime ne konkurse midis shkollash dhe ne shkalle rrethi.

Mbasi mbaroi shkollen e mesme vazhdoi studimet ne Universitetin “Eqrem Cabej” ne degen Gjuhe Letersi. Ne vitin 1966 u dilpomua si mesuese e gjuhes dhe letersise duke ushtruar profesionin e mesueses dhe drejtueses se nje shkolle tete vjecare.

Para dhjete vjetesh u largua nga Shqiperia dhe tani banon ne France. Eshte e martuar me nje nenshttetas frances dhe ka dy femije.Pas unifikimit te diplomes dhe studimeve perkatese tani punon si mesuese. Deshiren per te shkruar ja dedikon babait te saj qe gjithjashtu shkruan dhe e ka pasion letersine.

**Frika**

Pas si hije ajo te ndjek
shpirtin, mendjen ta pushton
Te brengos, te ben te qash
Lumturine ta shteron.

Jam e forte per shume gjera
jetes une i kam bere balle
Forca gjeta i thashe: "ik"
Frike enderr,frikes perralle.

**Do të shkruaj!**

Me the:shkruaj,
talenti s'te mungon
Une qe te desha si e çmendur
nuk e di pse valle sot te degjoj.

Kam shkruar vertet, e di
por isha une ne tjeter jete
si mund te rishkruaj perseri,
kur muza ime ishe ti?

A jam une ajo qe isha
dhe koha qe jetojme valle njelloj?
A mund te shkruaj akoma per ty?
Mbase e tashmja s'ma lejon... .

**Vjeshta!**

Gjethet kercasin nen kembet e mia
Erdhi vjeshta ne qytetin tim!
Rruga u zhvesh nga gjelberimi
syri im e sheh me permallim.

Po gjallerohem une
Kur mendoj pranveren prape
do çele sythi i ri dhe lulet ne fusha
Keshtu jane vitet me shi dhe vape.
Midis dy botesh
Presin rradhen te heshtur,
me pashaporta ne duar
Aty ne doganen cope toke
qe ndan dy bote
me lote....
Dogana.....
"Lendina e loteve" moderne
njerez te mbushur me mall
me ankthin te kalojne ne anen tjeter
"Parajse"
Eh" Purgator"i i tyre ky fat!

**Një qenie!**

Dy sy qe me folen
ne çaste enderrimesh
ishin syte e tu.

Duar qe me perkedhelen

e lotin ma fshine
ishin duart e tu.

Dy zemra qe rrahen fort
nga ndjenja e dashurise
Ishim ne qenia"Ti-Une".

**Kur vij aty!**

Kur une vij aty tek ju
Me shume mall e dashuri
si femije ne krahet tuaj
Loti me ndriçon ne sy.

Ty nene te gjeta nje rrudhe
heren e pare ti nuk e kishe
Ti baba mendohesh shume
shtepia me duket ndryshe.

Nuk i themi dot te gjitha
te gjitha s'i themi dot
Kur per ju kam patur mall
kam derdhur edhe lot.

Kur dhimbja me ka plagosur
une kam thirrur "nene"
Kur nevoje per keshille kam patur
Thirra fort,baba, ma degjove zene?

Ndaj kur jam aty tek ju
ç'mallem e nuk ç'mallem dot
kilometrat fjale i bej
dhe fjalet-mall i bej lot.

**Dëbora e parë!**

Po bie debora e pare!
Floket e saj te bardhe
si kurore fluturash
ne floket tane do te ulen lehte.

Jam mesuar me deboren
keshtu vjen dimri ketu gjithmone
Mos u çudit aspak i dashur
do te mesohesh dhe ti heret a vone.

Na pelqen te dyve te ecim
mbi kete qilim te bardhe
midis bardhesise dhe heshtjes
Ky kujtim i pa pare... .

**PO, UNË DI TË LEXOJË DHE NË HESHTJE...**

Përparim Hysi ka lindur më 21 janar të vitit 1943, në fshatin Petovë të Fierit. Për një periudhë të gjatë kohe ka punuar si mësues në fshatrat e Fierit dhe ne vitet 1996-2000 inspektor arësimi për gjuhë dhe letërsi shqipe pranë Drejtorisë Arësimore në Fier. Ka kryer studimet pedagogjike në Elbasan dhe më vonë pa shkëputje nga puna ka përfunduar studimet e arësimit të lartë për gjuhë letërsi. Për pamundësi botimi ( per shkaqe biografie) filloi të botojë vetëm në vitet e demokracisë.



**Ka botuar katër libra me poezi:**

1,“Rektimat e dashurisë”,
2.“Prushi i dashurisë”,
3.“Më piku dashuria”,
4.“Luftë” me dashurinë”.
5.”Bluaj në mokrat e kujtesës”.

Përveç poezisë shkruan prozë, kritika , esse. Është anëtar i Shoqatës së

Shkrimtarëve Shqiptarë-Amerikanë.

Hysi është themeluesi i poezisë erotike shqiptare.Ai sot prodhon njëprodukt intelektual ekselent në ketë aspekt, pikërisht poezinë erotike. Ai është i pari poet i cili theu rekordin e blerjeve në tregun mbarëkombëtarë.Hysi ka një stil të veçantë. Shkrimtari Gatmir Terziu për P.Hysin thotë:"Gjuan në të shkuarën e largët dhe realizon në të sotmen e tij të ndarë copash. Në vargje sjell mbresat e stampuara mendërisht. E tillë është edhe poezia kushtuar mjaltëmbëlit të folkmuzikës mbarëkombëtare, që u gatua aty ku 'dy herë në senet banet mardanozi', aty kua i me buzë në këngë, me këmbë në ujë dhe me gotën e rakisë para, bashkoi telat e violinës në një sepetë severgjeni për brezat, për kohërat dhe për kulturën shqiptare, Isuf Myzyrit". Përparim Hysi solli këtë mjeshtërisht, dhe tepër ndjeshmërisht. Kush ka dëgjuar këngën e të madhit Isuf Myzyri dhe nuk lëshoi lotë gëzimi? Kush nuk ka lexuar poezinë e Përparim Hysit dhe nuk ndjeu sadopak shpirtin e njeriut që ende përcillet me gaz e hare në vatrat e etnikumit shqiptarë ? Poezia e Hysit është prekse. Ajo arrin aty ku duhet, aty ku është sot poezia e vërtetë shqipe.

**1.Trëndafili**

Ti je si një trëndafil i bukur,në mal
Harlisur shëndeti;shpërthyes,tërë gaz
Unë të shoh dhe nuk e kam kollaj
Që trëndafilin e bukur të mos e"vras"

E "vras" dhe,mandej, e çoj në shtëpi
E "ngjallë"çdo natë duke e "vaditur"
Tani e kam vendosur mu në saksi
Dhe vetëm për mua ka harlisur…
23 janar 2005

**2.Futa dorën**

Futa dorën nën fustan?!
Çfarë kërkoj,moj,aman?!
Nën fustan e nën këmishë
"Lepurushen" dua,ta dish.
"Lepurushja" në fole

Është e qetë,edhe po “fle”
Ajo fle,po unë e zgjoj
Se nxjerr “pushkën” e qëlloj
Se e vë unë në nishan
A s’kam thënë që jam nopran?!
Ja i bie dhe e “vras”
Po i”vrarë” vet pse rashë?!…
25 shkurt 2003

**3- Dhe...**

Dhe u”derdha”me yrysht
(as mos pyesni:si a qysh?)
Si një kohë,pra:djalërisht
Por biçaku i”fildisht”
ZU dremiti pleqërisht
Elbete:made in gjysh…
28 dhjetor 2003

**4.M’u kujtua mike e vjetër**

M’u kjtua mike e vjetër
Dhe m’u hap një plagë e re
Nuk e them dot as me letër
Sa më dhëmb që,qelle!

Se tani që unë u plaka
Më s’duroj dhe s’kam fuqi
Se të dhëmb,që thoni,plaga
Plagëmadhja-dashuri.
*7 dhjetor 2003*

**5.Dëshira**

Një buzë dua ta puth,një gji dua ta thithë
Se ika,mbarova(do sosem:i gjithë!)
Ashtu si qiriu(kullon pikë-pikë!)

Ashtu unë,fakiri,po tretem,dhe pikë!
Sepse më ha buza dhe nepsi s'më lë
O vjazë po s'të putha(mua dita s'më zë)
Se s'mbahem nga malli.lëshohem rrufe!
Ashtu siç bën djali,me zogën e re!

Fuqi vërtet s'kam(se iku fuqia)
Po jap çfarë kam,nga dashuria!
I jap unë të tëra(me erz dhe me nder)
Ç'më duhen të tëra,pa ty,o sheqer…
*8 dhjetor 2003*

**6.Dhe tani…**

Dhe tani…s'kam nga ia mbaj?
(ta hajë dreqi:kam rënë brenda!)
Sa me sy unë të përrlaj,
Aq më fort,moj,më rreh zemra!

Ti e sheh dhe kokën ul
(se përballesh me "atë"?!)
Kurse mua më zë me shkumë
Dua me shqelma ta përzë.

Ta përzë?Po s'është e lehtë
(që të dy e dimë ne mirë)
Por jam bërë unë si me fletë
Domethënë:si tyryfyl!

"Gjendja" sa vjen e rëndohet
(a më duket kështu mua?!)
Shiko,plaku kot tërbohet
Ah,t'më marri dreqi mua!…
*15 dhjetor 2003*

**7.Një zog cicërin**

Një zog cicërin mbi zemrën time
Sikur mbërdhin(me ngashërime!)
Po ç'ka ky zogu që bën ciu-ciu
Sikur "amoku"( e griu, e griu!)

Siç duket zogu nuk ka fole
Kërkon Atdhenë që e ka lënë atje.
Kërkon Shqipërinë(nga këtu,është larg)
Ndaj cicërin(kjo duket qartë)

E qan e qan dhe s'gjen qetësi
E di pse qan?Për ty,Shqipëri!
E ka marrë malli(qan e rënkon)
Ah,mallpashuari!Loton,loton…
*17 dhjetor 2003*

**8.Ah,ç'më kënaqe!**

Sa e hape gjirin(buisën manushaqe!)
Fillova të"pirin"(ah,se ç'më kënaqe!)
Dhe ta putha buzën(derdha mallin tim)
Në buzë ndjeva shpuzën(u ndeza:kaminë!)

Kohë kishim pa parë(mend shkuan aq vjet)
Mu si lumë me valë,tash vërshova vete!
Por lumit me valë,iu përgjigj një det
Të"vrava" pulbardhë(rashë "vrarë" dhe vet)
*18 dhjetor 2003*

**9.Vullkani i shuar**

Zemra jote-vullkan i shuar
Nën magmë-llava e nxehtë!
Kur ja:papritur dhe pakujtuar

Takimi:si tërmet!
Nga dridhmat magma veç u ça
Dhe llava zu dhe vërshoi
Se malli i vjetër:sa vite?Sa?
Si lumë i zjarrtë na përvëloi.
*23 dhjetor 2003*

**10.Kur…**

Kur degët e pemëve era rreh me furi
Dhe drurët përpëliten nga e ftohta
Për së largu unë vij e rri me ty
Dhe përzëmë dimrin me puthjet e ngrohta.

S'ka gjë në se dimri aty është i egër
Dhe hedh dëborë në rrugë a fryn shqotë
Ne,sakaq dhe përqafohemi dhe më tepër
Se dashuria na mban-valë të ngrohtë.
*24 dhjetor 2003*
**11.Ti**

Ti je si një pranverë e gjithë gjelbërim
Apo si një zambak i madh i bardhë.
je si një luleborë në një livadh alpin
Ndaj mbes i nemitur,unë,plakuflokëbardhë.

Se ende ti ruan freskinë e vajzërisë
Si një lule e çelur,si një zambak ujë!
Ndaj i ngre mendjen gjithë njerëzisë
Sa dhe unë,plaku,bëhem pak rrëmujë.

Kur qesh ti,qesh e gjithë natyra
Është qeshje e ngrohtë që na hynë në shpirt
Ti je si një pranverë që përzë aq dimra
Dhe,tek shfaqesh e plotë,rrezaton dritë…
*25 dhjetor 2003*

**12.Kështu si ti**

Kështu si ti janë lulet në prill
Kur tunden flladeve tej,në lëndinë!
Ti je e tëra.e magjishme si një trill
Sa dhe unë,plaku,mbeta si lajthimë.

Pastaj,mendoj:Ç'bën djemuria
Që kullosin azat si kuajët hergjele?
E si mos i kap me ty ata magjia
Kur unë,plaku,po bëj olele!…
*25 dhjetor 2003*

**13.Je e gjitha si mister**

Je e gjitha si një mister
Që unë,patjetër,dua ta zhbiroj.
Futem sondoj(si në një"minierë")
Po ç'"xehërorë" që fshihje,moj?!

Koraca e misterit u kris
Siç kriset e thyhet një xham
Me"sondë" në dorë(zë dhe"psonis")
Unë "zbuluesi" më nam…
*26 dhjetor 2003*

**14.Edhe…edhe**

Edhe ikën,edhe vjen(dhe më fut në dyshim)
Kësaj vazhdën kush ia gjen(si një fjalë medykuptim)
Edhe do,edhe nuk do(a vazhdohet vallë,kështu?)
Qejf ke,qejfi ta do(po mëdyshesh:ububu!)
Më s'duroj e përdor"dhunë"(e të putha,kur s'e prisje)
Pse,-më the,-prisje nga unë?(më pastaj:vu"kallaisje"…)
*26 dhjetor 2003*

## 15.Ç'do të ndodhë?

Ç'do të ndodhë,po të putha
Po të putha,kur s'më lë?
Por përgigje s'më jep çupa
(domethënë:s'do ndodhë asgjë!)

Se kuptohet që veç hesht
E përgjigje nuk më jep
Epo unë nuk jam i "leshtë"
Dhe puth buzën që "s'ma jep"

Pastaj,ja:seç bëj më tutje
trendafil.jpg (se njësoj do marrë"dënimin")
Ju kam thënë jam mbushur huqe
(kur ke huqe,s'pyet për"çmimin")

Natyrisht, që nuk kënaqem
veç me puthje(bëj më tej!)
Për kështu unë fare s'mbahem
(dhe çfarë"ndodh":nuk "rrëfej"...)
*28 dhjetor 2003*



## 16.Mokrra

Mokrra ime e poezisë zë e bluan,e bluan veç vargje
Në tepsinë e vjershërisë,unë hap brumin e një magje.
Magja ime është vet jeta,mbushur halle e gëzime
Dhe kështu gatuhet vjersha(herë me gaz apo ankime)

Porse mokrra veçëse bluan,nuk pushon si gur mulliri
Nëse vargu del nopran,diku keq më pa mua syri.
Edhe mielli del i hidhur,edhe vargu krejt kështu
Për asgjë nuk kam shpifur(më gjykoni,lexues,ju!)

Nëse mielli del i bardhë(dalë nga grurë kuturli)
Vargu im këtë radhë flet,këndon për dashuri
Dashurisë i kam kënduar si me duftet e një plaku
Se ,tani,që jam moshuar,shtohet ca më shumë meraku.
*27 maj 2004*

**17.Për çdo poezi**

Për çdo poezi që shkruaj,
Unë datën vë përbri!
Më duket ditar mbaj
Mbaj ditar me poezi.

Dhe ta dini:më ka rdhur keq
Që një nga librat e mi
Botuesi,harroi për dreq
Datat për ato poezi.

Do të thoni:-Mos është kjo tekë?
Tekë siçka çdo krijues në botë?!
Jo. Jo: nuk është hiç tekë!
Por dua të them: s'kam ndënjur kot.
*28 maj 2004*



**18.Mërzia dhe dëshpërimi**

Mëria dhe dëshpërimi kanë rënë në ujdi
Që shpirtin tim ta brejnë si mola që ha trarin!
E shoh që"komplotojnë"(ndryshe s'ka se si?!)
Se nuk kam si e shpjegoj dot mallin,

Që po më bren nga brenda pak nga pak
Gër-gër me të njëjtën aritmi siç bën mola.
Më griu,më griu malli(s'duroj,se jam plak!)
Aq mall kam sa si grushti u mblodha.

Është malli për vendin(mbi gjithë dashuritë!)
Që më bren nga brenda(pak nga pak po më ha!)
Ndaj shijnë me mua(dëshpërimi dhe mërzitë)
Dhe kuptohet pse nga mola bie gjithë ai tra…
*31 maj 2004*

**19.S'mund**

S'mund t'i laj duarët si Ponc Pilati
(se faj nuk kam patur në kët'botë?!)
S'kam si e mohoj:jam me faj,i ngrati
Kur vendin e lashë në këtë moshë?

Nuk është gabim,por plotësisht faj
60-vjeçari zë kërkon Edenin?
Ndaj si Ponc Pilati duarët nuk laj
Ju që e lexoni,për dëmin:shihni"nenin…"
*3 qershor 2004*
**20.Autoportret**

Një burrë,pakësa,i ngjallur
Lëre mos e nga:sa shëmtaraq!
Se jeta me shkop më ka rrahur
Dhe ja portreti im sakaq!

Sytë po e humbin shikimin
Në kokë ka filluar dëbora.
Në shpirt sikur kam gjithë njerëzimin
Rrebeluar me padrejtësitë në kohëra.
*10 gusht 2004*

**21.Pleqëri**

Shih me sy e plas me zemër
Lëre,mos e nga!

Pleqëri,më je si shëmër
Mortja që s’të ha!
Neps ke,po s’ke fuqi
Fuqia të la!
Është t’ia marrësh me oi?!
Më keq,jo:nuk ka!
Iku koha e florinjtë
Djalëria shkoi!
Ndaj mos var a mblidh turinjtë
“Tapitë” shko,dorëzoi!
Vate vapa që me gushtin
More derdimen!
Kot me bukë zë ha turpin
Kot që leh si qen!
Leh si qen e bën ham-ham
Se dot s’të kafshon
Se nga jashtë hiqesh azgan
Brenda:si kufomë…
*4 tetor 2004*

**22.Një ashëme**

Një ashëme mu si xhinde
M’u kumbis!
M’i ka qepur sytë reqas
Nuk lëviz!
Më ka ngrirë,më ktheu në gur
Kjo ashëmja
Mua,tani,një goxha burrë
Më la mëndja!
Më la mëndja,shkoi e iku
Mori brinjën!
Kjo ashëmja keq më piku
Më la hijen…
*23 mars 2005*

## 23.Dua

Dua të shoh thellë - thellë,
Dua të shoh si në rontgenë
Se çfarë ka? Se ç'mister?
Se nga mëndja jam ujem.

Sa shëndeti i harlisur
Më ngre peshë e avadan
Mëndja ime merr të krisur
Sepse kriset si copëxham

Tani krisur, bërë copë - copë
Katandisur si e zhbërë
Nuk më mbetet, ta them copë
Unë nga ti jam zhbërë, i tërë.

Sepse mëndjen krejt ma more
Edhe rroj tani si kot
Që t'më kthesh atë ç'më more
Dua të puth se s'duroj dot.

Si të puth, pa dua të tjera
Ndyshe mëndjen dot s'e mbledh
Se ta dish, ja që pranvera
Seç më kthen në djalë levend.
*19 mars 2007*



## 24.Një indiane

Tek pres autobuzin, unë dhe ime mbesë
Ja, tek vjen indiania; më thotë: mirëmëngjes!
Më thotë mirëmëngjes, ia kthej mirëmëngjes
Por më ha indiania ,mua me sytë e zesë.

Sytë e saj të zesë, të mëdhenj filxhan

Dhe më ndez, më ndez: zjarr bëhem, duman!
Bëluzën dykomçe e ka të zbërthyer
Tani unë nga sytë, bëhem lylyver

Dhe ia ngul, ia ngul, fshehurazi unë sytë
I shoh, a s'i shoh: thellë janë mrekullitë.
Dy gjinjët e bukur që m'i ka si fshehur
Me mënd ia kam thithur, sa me ta jam velur.

Pastaj përmbi të, shtrihem kollopan
"Magjia" më zë: tani jam "indian?!"
E dini, do thoni: ku shkoi "patrioti?!"
Nuk kam faj, i shkreti: hile bëka Zoti?!!!

"Hile" bëka Zoti: "prodhon" jashtë serie
E humb, mandej, robi, si kjo puna ime...
*15 mars 2007*

**25.Tundim**

Dhe një shkëlqim i tillë sysh, tash, më mjafton
Se, siç merret me mënd, me të tjerat jam përciell
Daç Perëndinë, pse vjen e më tundon?
Pse i heq koren një plage të vjetër e të thellë?!...
*28 shkurt 2007*

**26.Puthja jote**

Puthja jote, e gjatë mbi buzë
Më qëlloi si me "obuz!"
Dhe më hapi plgë të thellë
Plagë që dhëmb dhe më therë.

Se tani që jam veç plak
Mua më ngjitë kjo puthje e gjatë
Se më ngroh gjakun e ftohur

Pleqëri dhe jam i lodhur.

Deh,të lutem, zgjate-zgjate
Atë puthje aq të ngrohtë
Se më çon në të tjera vakte
Dhe ma ngroh gjakun e ftohtë.
*10 mars 2007*

**27.Intime**

Me një penjuar mjegulle
Dal nga një banjo qumështi
Me trupin prej vjedulle
Më fut ethe gushti.

Më fillon zjarrmia
Dhe jam si në jerm
E gjeçë nga Perëndia
Se tjetër s'kam ç'them.

Trallisur nga jermi
Penjuarin ta flak
Tash dhe ti nga jermi
Mbi mua more hak.
*15 shkurt 2008*



**28.Syperënduarës**

Sytë seç i perëndon, me buzë seç më ndjellë
Aq shumë më "ngacmon", bëhem lylyver
Ashtu, mjegulluar, nisem që të zë
Ah, moj syperënduar, pa të zënë s'të lë.

Sado që jam plak, nuk duroj ngacmim
Akoma marrë hak: "pret" biçaku im.
Hakun dashurisht, nuk e lë pa marrë
Biçaku i fildisht, ende bën "zarar..."

*1 shkurt 2007*

**29.Mu si lot**

Mu si lot që bie nga pema
Loti ra e mori faqet
Unë po mbushem me pandehma
Dua të di për lotin, shkaqet.

Në se ty të varet loti,
Ka një shkak apo ke një hall
Hamëndësoj unë kot së koti
Në merak është apo mall.

Sidoqoftë, unë nuk duroj
Tek vështroj që varet loti
Por, sa miken, e pushtoj
Për, sakaq, e pushoi loti.
*6 janar 2007*
**30.Një mikeje**

Dafinë që s'e humbet gjelbërimin
Njësoj: si në dimër e verë
E xhindose, moj, Përparimin
E hëngre me synë e prerë.

Harlisur tek ty shëndeti
Si panjë e gjelbër, në prill.
E humba mëndjen, i shkreti
E humba, mbas teje, moj yll!

Trupin të drejtë si vidër
Sado që je mesogrua
Je si zjarr që shkrin çdo dimër
Si mos më djegësh mua?!...
*21 dhjetor 2006*

**31.Ti**

Letër për një mike
Ti mund të mendosh si të duash për mua
Mund të më quash leshko, idiot a frikacak.
Por kurrë s'kam shkuar me një që s'e dua
Sado që ndajshtimet e tua më shkojnë për shtat.

Në erdhe tek unë dhe si në kishë u rrëfeve,
Dhe gjete, tek unë, me të vërtetë: një frat?!
E di që do lëshosh gjithë shiun e reve
Të një urrejtjej, nga një fyerjeje pa shkak.

E di. Ti je e bukur: pse t'i vijmë anës?
Por kjo s'do të thotë, që unë të dua.
Mos lësho mbi mua shiun e shtrëngatës
Në s'rashë preh e mëkatit që më skuq faqen mua.
*18 dhjetor 2006*



**32.Puthja e parë**

Shkrepje rrufesh mes malesh
Dridhje e tokës, si tërmet!
E tillë je, moj mbresë, që më shfaqesh
Sado që tani jam në moshë të tretë.

Më e ëmbël ishe se mjalti
Sheqeri? Asgjë para saj!
Në mbresa erdhi dhe më kapi,
Ta harroj atë, s'e kam kollaj.
*14 nëntor 2006*

**33.Vitore Stefa Leka**

Nënë Tereza nuk ka vdekur
Ajo është ende e gjallë

Gjurmë pas gjurme e ka ndjekur
Është një zonjë,një grua e rrallë.
Do të thoni:-Si guxon
Ta krahasosh me NËNË TEREZËN?!
Ndiqni gjurmët kudo shkon
Ndiqeni ju Vitore Lekën.
Ku s'e gjen këtë zonjë të rrallë
Këtë Zonjë me Z-ë të madhe
Kush gjëkundi pati hall
Dhe s'iu gjet kjo sozi MADRE?!
Po kush vajti në Trieste
Dhe nuk gjeti atje strehë?
Të gjithë moshave:janë me teste
Dhe si nënë iu gjënd kjo,de.
Dhe shtëpinë e ktheu "hotel"
(as kurkush dorën në xhep)
Aty gratis:bukë e gjellë
Për të flet gjithë një qytet.
Ku s'e gjen këtë grua të rrallë
Në tubime apo festa
Ajo NËNË TEREZA e gjallë
Made in Vitore Leka.
Për Kosovën u bë copë
Ndaj Kosova e nderon
Të plagosurve u rri mbi kokë
Si ballsam që veç shëron.
Pesha e vuajtjeve ka lënë gjurmë
Diktatura ia nxiu jetën
Por kjo Zonjë kurrë s'u përul
Ndaj e duam Vitore Lekën.
Sado vuajti,di të falë
A nuk falte NËNË TEREZA?
Kështu ka bërë kjo zonjë e rrallë
Aliaz Vitore Leka.
Unë nuk mund që me këto vargje
Që t'ia bëj të plotë portretin
Po kjo Zonjë zëmërmadhe
Të më falë,mua,poetin.

Në se vargjet nuk arrinë
Që t'u flas plotësisht për të
Shamani të gjithë poezinë,
Po dua të fiksoni një gjë:
Nuk ka vdekur NËNË TEREZA
Ajo rron dhe është e gjallë
Gjurmë për gjurmë Vitore Leka
Bën të mira dhe di të falë.
*30 shtator 2009*

**34.Po thanë për mua**

Po thanë për mua,
Si mësues?Ç'ka,mesatar?!!!
E pse duhet të jem i shqetësuar?!!!

Po thanë,
Si poet?Shkruan shumë e për lumë
Vallë,e pse do mërzitem unë?!!!
Po thanë se zhgënjeva
Dikë si njeri
Atëherë,kush të më dojë
Të më qajë me oi...

**34.Koha**

Koha ka veshur pantofla
Dhe reshperon pa u njderë
Po mua pse më bloi në mokrra
Vallë,ç'është ky mister?!...

Edhe një,o moj Dafina!

"Ndaj,papritur,kupa kthejnë poetët"

**Esenin**

Edhe një,o moj Dafina!Edhe një, se e kam hak
Se m'u nda shpirti në grima;u shkërrmoqa pak nga pak.
Edhe një,po mbushma plot;edhe një dhe nuk dua tjetër
Se m'u gris shpirti si rrobë;sepse griset rrobë e vjetër.

Rrobë e vjetër s'mban më andra;nuk bën më:shko,flake tej!
Se nga jeta keq u vrava,po me vdekjen s'e këmbej
Ndaj luftoj me shpirt në dhëmbë;ndaj luftoj dhe nuk dorëzohem
Dashurisë i bie ndër këmbë;për atë dhe flijohem.

Dashuroj unë si një djalë,mezalla s'shteret meraku
Si nga genet të jem djall,sepse valë më rrika gjaku
Kur e shoh që s'dal në kut,zë e hahem unë me veten
Jetë,moj jetë,sa më ke dukë;dashuroj se mësht dhe vdekjen.

**35.Obsesion**

Malli i beftë më pushtoi;më pushtoi e nuk më lë
Një copë plak të dashuroj?As mos pyesin si a hë?
Si,padashje,vjen më kap;vjen më kap e s'më lëshon
Dhe ma bëri mëndja"fap",se dhe mëndja fluturon.

Fluturon si të jetë zog;është bërë zog dhe ka vënë krahë
Vjen aty ku s'jemi tok;vjen aty se kam sevda.
Kam sevda e ma do zëmra:ma do zëmra ta kem vet
Por dëshirat mbetën ëndra;ah,moj ëndrra,më bëtë petë!

Më bëtë petë e po hollohem;jam tamam si fije bari
Si qiriri po kullohem;po kullohem veç nga malli
Malli i beftë më pushtoi,mua,tani,në pleqëri
Ju them trroç:ju dashuroj edhe dua t'u marrë në gji!

Nuk është trill i një të marri,por buron thellë nga zëmra
Aq i madh më është malli,sa mua ding ma bën zëmra
Dua të marrë në gjirin tim që nga malli po pëllcet
Ah,ta dish,o shpirti im,s'vlen pa ty kjo imja jetë

**36.Kur të vdes**
*Letër gruas*

Tagjia e ditënetëve të mia në grazhdin tim të jetës u sos
Edhe unë,si gjithë të vdekshmit,pra,do të ikë.
E di që ky lajmi keq ty keq do të nakatos
Epo s'jam i përjetëshëm;si të gjithë,o moj Sikë! *

Lotë mos derdh,se nuk do të rroja tërë jetën
Në paça vujatje e mundime,për këtë qaj
E kam lutur Zotin që para teje të ma presë "biletën"
Por dua që ti mos kesh mundime pas kësaj.

Ndarja është e hidhur.Sidoqoftë,lamtumirë!
Mos paçë mundime sa të jesh pa mua
Kam qenë me fat,se ke qenë grua shumë e mirë
Dhe fjala ime e fundit,është:-Të dua!...

*Ime shoqe(letrën nuk ia kam lexuar)
*17 gusht 2005-11 tetor 2009*



**37.Jam**

Jam si një kaçubez e mbuluar nën dëborë
Gjtithësia rreth e qark ka ngrirë
Dhe frymë këtu marr me zor
I mërguar jam,ndaj jam aq "mirë?!"

## 38.Hojëza jote-mjaltë

Hojëzën tënde mjaltë
Gati me lugë hëngra
Sikur më zunë djajtë
Ding e dang u dënda.

Dinga e dang u dënda
Dhe,më pas,u shëmba
Sado që u "shëmba"
Pse prapë ma ka ënda?!...

## 39.Rrënjët

Kur rrënjët i shkula,i lashë në Shqipëri
E si mos më thahen degët,mua,tani?!
Po vyshken,po thahen,të gjitha,pak nga pak
Se rrënjët i shkula; i lashë andej larg...
40.M'u prish gjumi në mesnatë

M'u prish gjumi në mesnatë;më s'u mbyll syri im
Dhe u nisa nëpër natë,rrugë të gjatë e në shtegëtim
Shkoj në vënde ku kam shkelur,nëpër miq e nëpër shokë
Ca prej miqëve s'i kam gjetur,edhe tak më bien lotë

Kaq mjaftoi që mos mbyll sy dhe më mbetën sytë kllap
Ah,ç 'më gjeti miqtë e mi;nga njeri u kthyesh luvgat
Mëndja shkon e bredh azat nëpër vënde ku kam shkelur
Unë mbeta me sytë kllap dhe nga malli krejt jam shkrehur.

## 41.Shpirti im

Shpirti im,mbushur lirika,seç buisi pak si vonë
Nëse pak unë u mbollisa,qe një kohë e gjithë:zezonë!
Sepse ikje kot së koti,mu si qeni,- thonë,- në vreshtë

Epo s'isha Don Kishoti që atë kohë ta zija-heshtë

Prandaj heshta,edhe heshta;të rrah gjoksin krejt e kotë
Nuk guxoja të shkruaj vjersha;qe një kohë,aman o Zot!
Sepse shkrimi ish dëshmi;s'ka seç duhej dëshmitari
Shkurt e shkurt,lexues të mi,drejt për drejt tek Haznedari *

Ky për ditë lëpinte kosën;s'ishte kosë,po qe hanxhar
Mos më pyesni për Golgotën,më mirë vdekur se i gjallë
Ndaj buisa pak si vonë;kështu vonohet Agavita**
Më mirë kurrë a më mirë vonë;edhe heshtjes iu vu pika.

*kirminel sadist i regjimit të Enver Hoxhës
** bimë që rritet në vise të thata çel pas

**42.Në ditëlindjen e Migjenit**

Sot,në ditëlindjen tënde,unë kam,zënë e meditoj
Qaj edhe ndjej dhëmbje:vdekjen-zezën zë mallkoj
Se të mori aq të ri dhe t'i la këngët përgjysëm
Nuk qe vdekje,po stihi;të rrëmbeu kur nuk e prisnim

Por më tutje shkon mendimi;po të rroje kur erdhë"Djalli?!"
Vallë si do të shkonte filli?A s'do të hante për së gjalli?
Se një shpirt si ti,i brishtë,a s'do ngrihej rrebelim?
Djalli i zi dhe krejt i pistë:o me bug,a pushaktim?

Se nuk ndjente dhëmbshuri;qe katil e qe sadist
Më mirë që shkove i ri;s'njohe ferrin komunist
Se Golgota ka qenë pak;Ferri i Dantes nuk qe "Ferr"
Ky xhelat e mbixhelat;qe zeher e mbi zeher.

S'do këndoje për Xhahilin(a nuk ishe kundër miteve?!)
Ai tak dhe"xhebrailin",edhe shpirtin do ta mirrte.

Siç ia mori "Ajkës së Kombit".Shpatë e tij mbi intelektualë
Ky xhelat e turpi i Kombit;qindra,qindra la pa varr.

Nekroman qe i pashok;siç mendoj,ka qenë i vetëm
Jo-jo nuk shkruaj kot;sa nga ne eshtrat s'kem gjetur.
Ne të qajmë,Poeti dashur,se ti ike shumë i ri
Në po shkruaj me buzë të plasur,të kujtoj me dhëmbshuri.

**43.Dritëro Agollit**

Pak nga pak,po mbush tetëdhjetë
Babaxhani nga Devolli
Ky Poet pëmbi Poet
Firma e tij:Dritëro Agolli!

Kush më shumë ne na kënaqi
Sa në prozë e sa në vargje
Varg e fjalë si hoje mjalti
Mbushur plot e tija magji

Çau në ara letërsie
Plugun ngul si nga Devolli
Mbolli grurë poezie
Made in Dritëro Agolli!

Dhe s'e ndau njëherë nga buza
Kurrë lirikën aq të ëmbël
Ndaj lexuesit i ha buza
Bie e fle;me të në ëndërr.

Mandej zë e thotë me vete
(se ka frikë mos e harroj?!)

Se çdo varg të bën për vete
Kush më mirë se Dritëroi?

Dritëroi aq i mirë
(gjemani ju të ngjajshmin,vallë?!)
Shpirt e zëmër xhevahir
Vargu i tij si talisman.

Talisman,zë biem në gjunjë
Jetë të gjatë,urojmë Poetin
Ky urim s'është veç nga unë
Duan të gjithë të mbushësh shekullin.

Ky urim shkon gojë më gojë
(kush të njeh,kush të lexon)
Me këto vargje të uroj
O ballsam për shpirtin tonë!
*13 tetor 2009*

# LULZIM LOGU

Lulzim Logu ka lindur në B. Curri, në vitin 1960, shkollën e mesme e ka kryer në vëndlindje, më pas është diplomuar për biologji, në vitin 1984.
Me shkrime publicistike, cikle me poezi për fëmijë dhe të rritur, me prozë dhe kritike letrare ka filluar të merret herët, ndërkohë që ka botuar këta libra:
1. Kohën e ëngjëllit – Poezi, 1999, Tiranë
2. Hiri – Poezi, 2002, Tiranë
3. Pinoku i qytetit magjik- Poezi, 2002, Tiranë
4. Tropoja, enciklopedia e vogël, 2008, Tiranë
5. Akoma hiri im – Poezi, 2009, Prishtinë
6. Kujtimet e ujqërve gri – tregime, 2009, Tiranë
Për një kohë të gjatë ka drejtuar Lidhjen e Shkrimtarëve, dega Tropojë, Klubin Letrar: " Tropoja", aktualisht drejton Shoqatën e Shkrimtarëve të Tropojës, është anëtar i Lidhjes së Poetëve Nderkombëtarë të Globit, Ë.P.S, është botuar në gjuhen angleze dhe ruse, në disa cikle poetikë.
Jeton dhe punon në B. Curri.

**Flutura**

Prej teje
I doja shumë zogjtë
Pastaj më vonë fluturat.
Por kisha harruar
Më shpejt se çdo gjë tjetër
Fluturat të ikin prej dore?!...

**Njeriu**

Njeriu qëkur ëndërron lumturinë e madhe
Njeriu sot vdes për një orë liri
Njeriu, të vetën pronë, mund ta bëjë hënën
Njeriu, zvarriset i mjerë , në uri.
Njeriu, vuan, për të bukurën dhe shpresën

Korret nga sida dhe vdes me drogë
Njeriu, për atdhe mund ta bëjë dhe marsin
Njeriu kryqëzohet si lypsar në botë.
Njeriu, sot matet me kohën, ta mundë atë
Njeriu, diku në glob, rrethohet me tel si kafshë
Beson pafund, shan pafund zotin
Dhe se ndan dot ferrin me parajsë.
Njeriu, qëkur, ëndërron lumturinë e madhe
Njeriu, sot vdes, për një orë liri
Njeriu, pareshtur thyen mite, piedestale
Dhe kurrë s'gjen qetësi.
Ah, njeri!
1991.

**Kur të kthehesh**

Kur të kthehesh, do të jetë vonë
Zëri më është mekur
Dhëmbët më kanë rënë
Si ujk i vetmuar flë gurëve të bjeshkës
Dhe vdekja rri mbi mua si hënë…
1999.

**Ajo**

Ajo shkoi, siç shkojnë gjërat që vijnë rrallë
Kur plaket njeriu, vdes dhe për një puthje
Kur plaket njeriu, e do dhe një përrallë
Ajo shkoi…
Ajo shkoi, ditët vazhdojnë komplekse
Pjesë e zotit të pakënaqur që përsos
Në marrinë që quhet lindjevdekje
Ajo shkoi…
Ajo shkoi, befas u bë e domosdoshme
Rri në mua, ekuilibër i shpirtit të vrarë
Dhe çuditërisht jeta s'ndihet boshe
Ajo shkoi…
Ajo shkoi dhe kujtohem se duhet vazhduar
Se duhet të ndihem prapë I gjallë
Por përbuz të qënit e harruar
Ajo shkoi…
1999.

**Boronica**

Në mungesën tënde
Në mungesën tënde të gjatë
Në lokalin e vogël të Valbonës
Vazhdimisht pi lëng boronice
Lëng të ftohtë
Lëng të zi.
Më bie ndermënd për sytë
Për sytë e tu të shtrenjtë
S'gjeja kurrë krahasim më të mirë
Ishin dy boronica.
Në mungesën tënde
Në mungesën tënde të gjatë
Pi lëngun e ftohtë
Pi lëngun e zi.
Diku në gjoks kanë mbetur
Dy kokrra boronica
Dy sy.
Po vdes ngapak përditë…
2002.

**64 orë**

Rastësisht, ishim bashkë
64 orë
64 rrugë
64 prekje
64puthje
64 shpresa
64 lutje
64 letra.
Rastësisht, ishim bashkë
64 orë me ty
Janë kujtim i rëndë
Në rafte zemre, tashmë të zënë…

## Mëkat

Tani s'ka më kohë për mëkat
Në u quajtë ky veprim, mëkat
Kur unë lidhem krejt pas teje
O zot, ato vijat paralele të buzëve tua
Hekurudha e vetme për në parajsë…
Tani s'ka më kohë për mëkat
Në u quajtë ky veprim, marri'
O zot, sytë e tu, shpella pafund
Hone ku rashë befas, një ditë
Por kurrë s'mund të dal përsëri…
Tani s'ka më kohë për mëkat
Në u quajt ky veprim, mëkat a diçka tjetër
O zot ti po ikën, vertet, po ikën
Po kush, pas teje, kush pas teje mbetet?!...

## Fryma

Çdo mëngjes, po eci më ngadalë
Çdo mesditë, po më merret ngapak fryma
Çdo mbrëmje, më herët i afrohem shtratit tim
Çdo mesnatë , po ndihem më i vetmuar…
Eshtë fundprill, është fillim maj
Por nuk qaj…

## Gështenjat

Pikin gështenjat
Në shtjellën e erës.
Shiu ta lag dritaren
Ta zë shikimin.
S'ke ku ti krehësh flokët
Ku ti shohësh sytë.
Vetëm zjarri të ndihmon
Të më kujtosh.
Si zjarri, kur jam me ty

S'di për fikje.
A mendon ndonjëherë
A mendon për hirin?!
Pikin gështenjat
Në shtjellën e erës.
Në zjarrin prushshumë
Piqen të tjerat.
Një e nga një në gji
Aty pranë zemrës.
Gështenja të ngrohta
Në u ftohshin fjalët

**Dredhëzat**

Dredhëzat tani nuk i dua më
Megjithëse pikojnë lëng të kuq
Megjithëse më kujtojnë
Buzët e tua.
Veç unë e di ç'kam hequr
Për ti harruar…

**E dielë dimri**

E dielë dimri
E dielë e thatë
Mjegull, ngujuar në male
Pafundësisht mjegull.
Ne, në kerkim të njeri tjetrit
Për tu djegur…

**Frikë**
Nuk e di
Sesi puthin buzët tua
Kam frikë.
Kurrë se kam kuptuar
Gjakun, pas dashurisë…

**Pa titull**

Mi bënte shuk letrat
Puthjet mi përbuzte
Flokët s'mi pelqente
Vetëm sytë.
E dija, duhej ikur
S'bëja për pasqyrë…

**Letrat që digjen**

Të zverdhura si gjethe
Letra dashurie
Ferrparajsa ime
Peng i kujtimit.
Digjeshin ngadalë
Duke kërcitur
Sikur brinjët e mia
Kur therin dimrit.
Ashtu ngadalë
Pa flake të dukshme
Digjeshin vetë
Dhe digjnin.
Tani i iki zjarrit
Zjarrit të madh në vatër
Nga frika ime
Të mos shkel hirin…
1999.

**Hiri**

Endrra ime e hershme
Zjarri që s'di për fikje
Pengu im i vonë
Fikja e hershme
Hiri që mbetet
Kurrë nuk tretet…

**Engjëjt**

I kam pranuar gjithmonë
Pjesë e imja dhe e botës
Realë dhe fluidë
Duke luajtur kukafshehti
Me besimet dhe parimet e mia.
I thërras, por ata nuk janë
Kur u tregoj përralla fëmijëve…
Mjegulla.
Ajo fuqiplotë pushtoi fushën
Dhe mali ka humbur poshtë saj
Më dhëmb gryka, më dhëmbin sytë
Por ajo s'ka faj.
Vetëm ujqërit thonë e duan mjegullën
Unë se urrej dhe nuk jam ujk
Por kam humbur në mjegull, fytyrën tënde
Sytë e tu në mjegull i kam humb.
Dita iku dhe ajo ashtu mbeti
E ftohtë dhe tmerrsisht gri
Mos vallë përjetësisht ke ikur
Nën këtë mjegull, si hi?!...
2000.

**Lutje**

Zoti im, në qofsh
Rri me mua!
Në qofsh, të falem
Bie dhe ngrihem
Kurrë nuk ndalem!
Zoti im, në mos qofsh
S'ka gjë, është bota
Është jeta, është fryma
Është gjithsesi shpresa!
Eshtë lufta për të mos rënë
Vazhdimisht duke besuar
Duke të krijuar
Zoti im!
2000.

# RAMIZ KELMENDI

Ramiz Kelmendi është themelues i fakultetit të parë të gazetarisë në hapsirat shqiptare, në fillim të viteve nëntëdhjetë, ndërkohë që ka lënë gjurmë në ngritjen e kulturës shqiptare në Kosovë,Shqipëri dhe Diasporë.

Lindi më 20 dhjetor 1930 .Kelmendi i takon plejadës së parë të krijuesve të pasluftës së Dytë Botërore , i cili levëroi me sukses në letërsinë tonë e që me shkrimet e tij asnjëherë nuk e humbi aktualitetin dhe komunikimin me lexuesit e tij

edhe tash në moshën 80 vjeçare shkruan shkrime brilante në të përditshmën "Zëri ditor"...

U gëzova shumë kur e pash sot (24.3.2010) në Sheshin Skënderbe të Prishtinës...Ishte i freskët ,....shëndosh si topi,siç themi ne nga ana e Dugagjinit....

...Dikush nga krijuesit e të njejtës gjeneratë për një kohë të shkurtër do të ecë përkrah Ramiz Kelmendit, e më vonë shkrimet e disave do të zbehen, kurse Ramiz Kelmendi gjithnjë e më tepër do të përfeksionohet për të arritur majat e suksesit letrar.

Si në çdo fushë tjetër, poashtu edhe në letërsi ekzistojnë barriera, gracka, intriga e xhelozi, nga se për të dobëtit këto janë arma më e fuqishme për të penguar veprimtarinë jo vetëm të një fillestari, por edhe të një njeriut me përvojë të gjatë. Ramiz Kelmendi, edhepse aso kohe në moshë të re, do din t'iu përballon intrigave të kohës dhe do të lundrojë drjet arritjës së suksesit vetëm me punë kualitative, duke qenë i vetëdijshëm se vlerat do të jenë ato që e ngritin personalitetin e një individi, e mbase edhe të një shoqërie. Mirëpo, njerëzit tanë janë shpirtngushtë aq sa suksesi i Ramiz Kelmendit disave po u vërbonte sytë, disave po ua trulloste mendjen e të paktë ishin ata që po i gëzohëshin të arriturave të djaloshit qe vinte nga zona e Rugovës epike.



**Injoroi xhelozet, intriguesit dhe sahanlëpirësit**

Çuditërisht, smirëzinjtë do të ngulnin këmbë në qendrimet e tyre të mbrapshta qe nga mosha rinore e deri ne kulmin e pleqërisë së tyre dhe të autorit. Filozofi gjerman Shopenhaueri kishte shkruar se karakteri i njerëzve nuk ndryshon kurrë dhe se i keqi gjithnjë do të mbetët i keq. I keqi për interesa të tij personale mundet që për një moment të caktua të shndërrohet në bëmirës, por përseri do t'i kthehet karakterit të mëparshem. Ramiz Kelmendi tërë jetën kishte shpresuar

se një ditë edhe xhelozët , edhe intriguesit edhe sahanlëpirsit do të mbledhin mendjen, por më kotë, andaj , më në fund një ditë publikisht do të detyrohej të hiqte dorë dhe t'i injoronte përjetësisht. Ramizi nuk hoqi dorë nga askush, as nga ata që e xhelozonin, e as nga ata qe e admironin, por thjeshtë hoqi dorë nga lufta e kotë e thashethemeve të injorantëve primitivë, kështu që xhelozët i la të xhelozonin e tjerët ta admironin. Në fund të fundit, nëse askush nuk të xhelozon ti nuk ekzsiton. Vetëm debilet, të çmendurit e të cunguarit nuk i xhelozon askush. Përmes xhelozëve e kuptojmë sa vlejmë. Xhelozia është një lloji mase e vlerave tona.
Tani në moshën 80 vjeçare,profesori i mirënjohur i shumë gjeneratave ,z. Ramiz Kelmendi ndijen një krenari për rrugëtimin e tij krijues. Në moshë të thyer Ramiz Kelmendit do t'i kujtohën ditët e vështira të fëmijërisë dhe shkollimi i tij me njëqind vuajtje. Për çdo gjë që kishte vepruar dhe perjetuar gjatë jetës , Ramiz Kelmendi është ballëhapur, por në thellësinë e shpirtit të tij e ka vetëm një zbrazëtirë, në thellësinë e zemrës e mbanë një peshë që e rëndon. Edhe ne terrin e natës kur tjerët bëjnë gjumë të rehatshëm Ramiz Kelmendi e ka një dëshirë që kurrë nuk arriti ta plotësojë. Ah, vetëm edhe kjo dëshirë të ishte plotësuar dhe Ramiz Kelmendi do ta ndjente vetën njeriun më të lumtur në botë. Dhe, një ditë, më i mërzitur se kurrë, Ramiz Kelmendi pa i treguar askujt do të dali për të ecur i vetmuar. Në vetmi mund të fliste me veten e me tjerët. Ne vetmi mund të komunikonte mbase edhe me shpirtëra të vdekur. Ne ecje e sipër rruga e shpuri në varreza. Nuk e dinte nëse rastësisht u gjend para varrit të babait apo qëllimisht ishte nisur për të komunikuar me prindin që tani bënte gjumin e amshuar. U ndal. U gjunjëzua. I rrodhën dy pika loti . Ledhatoi barin mabi varrin dhe ndjeu sikur para tij iu paraqit vetë babai. "Ah,babë! Sa do dëshiroja që të ishe i gjallë e të shihje suksesin e birit tënd. Babë, unë jam Ramizi që dikur merakoseshe për fatin tim e tani shiko se ku kam arritur. Jo vetëm qe e kam kryer fakultetin por edhe e kam krijuar fakultetin tim". U ngrit dhe sikur fytyrës ndjeu një përkëdhelje të lehtë. Ishte përkëdhelje e dorës së shpirtit të babait apo ndoshta vetëm një përkëdhelje e erës së lehtë, që përshkoi fusha e bjeshkë, këtë Ramiz Kelmendi kurrë nuk do ta dinte. U nis në drejtim të qytetit, më i lehtësuar dhe më i gëzuar, ngase kishte përshtypjen se fjalët e tij i kishte dëgjuar prindi që aq shumë kishte dëshiruar që fëmijet të kryejnë studimet.

**"Shtatë persona ndjekin autorin"**

Asnjëherë Ramiz Kelmendi nuk do t'i kuptonte ata të cilët e pengonin ne punën e tij, e ndoshta pikërisht kjo i ka ndihmuar që autorit t'i lind ideja për shkrimin

e romanit "Shtatë persona ndjekin autorin", ndosha edhe jo. Por për arsyeje se tani është në 77 vjetorin e jetës ne pika të shkurtra ia bëjë një analizë romanit "Shtatë persona ndjekin autorin" ngase numri shtatë në legjendat tona është mitik. Koinçidencë? Rastësi? Zgjidheni si te doni.

Artan Çeliku, një gazetar, e parasegjithash shkrimatar, një ditë prej ditësh zhdukët nga syri i jetës së përdtishme të njerëzve që e rrethonin. Zhdukja e Artan Çelikut bëhët objekt i konverzacionëve të njerëzve të Prishtinës. Rrethi intelektual, gjegjësisht pseudointelektual i Kryeqytetit të Kosovës interesohët për zhdukjën misterioze të Artan Çelikut. Ku shkoi Artan Çeliku? Si humbi pa gjurmë? Artani u burgos nga policia për veprimtari armiqësore? Ndoshta Artani e kishte kaluar kufirin pa u zënë nga policia? Me pyetje të tilla, e kalojnë kohën shtatë persona të cilët e kanë njohur Artan Çelikun. Ndjenin dhimbje për burgosjën apo zhdukjen e Artan Çelikut, apo thjeshtë kënaqësi? Shtatë personat që interesohën për fatin e autorit simbolizojnë segmentin më destruktiv të shoqërisë sonë.

"Shtatë persona ndjekin autorin", si boshti kryesor të temës ka thashethemët e disa individëve të cilët tërë kohën e kalojnë duke u interesuar për mënyrën e jetës së tjetërkujt.

Xhelozia, intriga, gracka, dyftyrësia dhe etiketimet janë shpirti dhe ushqimi shpirtëror i shtatë personave destruktivë të cilët i pengon suksesi i tjetrit. Të shtatë individet nuk, e xhelozojnë njeriun e huaj të ardhur nga larg. Jo. Tërë forcat e tyre i bashkojnë kundër njeriut të tyre me të cilin u rritën në të njejtin qytet, e ndonjëri madje në të njejtën lagje. Mund të arrijë sukses kushdotjetër por jo ai me të cilin në fëmijëri luanin bashkë. Shtatë personat paraqesin shtatë veçoritë negative kryesore të çdo shoqërie Këto shatë veçori dallohën mes veti me nyanca shumë pak të dallueshme.

Autroi Ramiz Kelmendi në veprën "Shtatë persona ndjekin autorin", trajton anën psikologjike të personazhëve të tij dhe mjeshtrisht futët në botën enigmatike të individëve destruktivë të cilët janë të bindur se bota sillet rreth tyre dhe se pa ndihmën e tyre asgjë e askush nuk mund të ketë sukses.

Shtatë persona që intersohën për zhdukjen e Artanit janë sinonim i së keqës. Qe të shatit, secili në vete ka zhdërvjelltësi dhe aftësi të veçanta që bënë të dallohët nga personazhi tjetër. Prirjet e secilit kanë veçoritë e tyre në fusha të caktuara thuase janë të specializuar në profesionet e tyre të së keqës. Edhepse secili prej shtatë personazhëve kanë karakteristika të veçanta në fushëveprimët e tyre shkatrrimtare, prapseprapë qe të shatit kanë një karakteristik të përbashkët që quhët xhelozia për të shkatërruar jetën e njeriut të suskseshëm.

Ramiz Kelmendi shquhet si rrëfimtar i vaçantë lirik, si krijues që ka zgjuar

polemikë, si mjeshtër shumë i mire i gjuhës me një leksikë tejet të pasur, me reportazhet e tij që ngjallën kërsheri tek lexuesit…

**Botime :**

1.Dy rrëfime,Rilindja, (Prishtine,1967)
2.Heshtja e armëve,roman,Rilindja, (Prishtinë,1971)
3.Ahmet Koshutani, Rilindja, (Prishtine,1972)
4.Abrakadabra ,tregime,Rilindja, (Prishtine,1974)
5.Shtatë persona ndjekin autorin,Rilindja, (Prishtinë,1975)
6.Shtegtimet e mia-Udhëpërshkrime- , Rilindja, (Prishtinë,1982)
7.Kapuç me mëngë,lojëra skenike, monodramë, pjesë me një akt, skeçe, monologë, Rilindja , (Prishtinë,1981)
Etj.

**BIBLIOGRAFIA E RAMIZ KELMENDIT**

**I. PROZA**
Tregimet e para
1. Barka e peshkatarit – është tregimi i pare që shkroi autori dhe me të cilin u paraqit në konkursin e parë për tregime të gazetës “Rilindja”. U botua në “Rilindje” më 28.III.1954.2. Rrëfimi i njeriut me samar – u shpërblye në konkursin e “Jetës së re” dhe u botua po në këtë revistë Nr. 3/1955.
3. Nji mâ pak – u botua në “Jetën e re” Nr. 4/1955.
4. Në lulishten e qytetit – u botua në “Rilindje” më 15.V.1955.
5. Rrëfimi i studenteshës – u botua së pari në “Jetën e re” Nr. 2/1956, mandej – përkthyer nga autori – edhe në numrin e pare e të vetëm të botimit serbo-kroatisht të kësaj reviste.
6.Tri novelëza – u botua në “Jetën e re” Nr. 3/1956, si dhe në të përjavshmen “Jedinstvo”, më 29 nëntor 1957, e para prej tyre.
7. Rrâjët janë thellë – u botua në dynumërshin 4-5/1956 të “Jetës së re”.
8. Vija e vrragë – është përpjekja e parë e autorit për shprehje të vet të re në prozë. Ky tregim u shpërblye në konkursin e “Rilindjes” dhe u botua po në këtë gazetë më 25 maj 1956.
9. Shiu dhe lotët – u botua në “Zanin e rinis” Nr. 12/1956.
10. Iluzioni – u botua në gazetën “Rilindja”, dhjetor 1956.
11. Monologu i Fatmirit – u botua në “Jetën e re” Nr. 1/1957.

12. Bardh e zi – u botua në "Jetën e re" Nr. 3/1957.
13. Lypësat në lulishtë – u botua në "Jetën e re" Nr. 5/1957.
14. Atë mbasdite u duk se nuk do të ndodhi kurrgjâ – u botua në gazetën "Rilindja" më 29 nëntor 1957.
15. Fëminija e vonueme për një luftë – u botua në "Jetën e re" Nr. 6/1957.

Vëllime me tregime

1.VIJA E VRRAGË – "Rilindja", Prishtinë 1958. është ky libri i parë që botoi autori. Fq. 160.
2. DY RRËFIME – "Rilindja", Prishtinë 1962, Fq. 97.
3. ISPOVESTI JEDNE STUDENTKINJE – serbo-kroatisht, "Rilindja", Prishtinë 1963. Fq. 142.
4. VIJA E VRRAGË – botimi i dytë, "Rilindja", Prishtinë 1965.
5. LETRA PREJ ULQINI – satira, "Jeta e re", Prishtinë 1966. Fq. 100.
6. DY RRËFIME – botimi I dytë, "Rilindja", Prishtinë 1967.
7. AHMET KOSHUTANI – "Rilindja", Prishtinë 1972. Fq. 110.
8. ABRAKADABRA – "Rilindja", Prishtinë 1974. Fq. 277.
9. IZABRANI PRIPOVETKI – maqedonisht, "Mislla", Shkup (në dorëshkrim).
10. ABRAKADABRA – serbo-kroatisht, "Narodna knjiga", Beograd 1976. Fq. 256.
11. NJERËZIT DHE KËRMIJTË – "Rilindja", Prishtinë 1978. Fq. 94.
12. SUZANA – Flaka e vëllazërimit", Shkup 1978. Fq. 120.
13. Veli Vraniqi: NJË MIJË E NJË SHAKA (Bashkë me Agim Kasapollin), Prishtinë 1994. Fq.15[illegible]
14. SHQIPËRIA E MARIE SHLLAKUT – KATËR MARTIRË SHKODRANË (Bashkë me Viktor Gashin), Pejë 1995. Fq. 148.
15. JETA EROTIKE E SHKRIMTARËVE SHQIPTARË, Prishtinë 1996/ Fq.69.

R o m a n e

1. HESHTJA E ARMËVE – "Rilindja", Prishtinë 1971, Fq. 195.
2. HESHTJA E ARMËVE – "Naim Frashëri", Tiranë 1973. Fq. 183.
3. SHTATË PERSONA NDJEKIN AUTORIN – "Jeta e re", Prishtinë 1974/75 (në vazhdime).
4. SHTATË PERSONA NDJEKIN AUTORIN – "Rilindja", Prishtinë 1975. Fq. 257.
5. HESHTJA E ARMËVE – botim i dytë, "Rilindja", Prishtinë 1977, Fq. 195.
6. ZOJA – serbo-kroatisht, "Jedinstvo", Prishtinë 1983. Fq. 192.
7. HESHTJA E ARMËVE – botim I tretë, "Rilindja", Prishtinë 1985. Fq. 195.

8. SHTATË PERSONA NDJEKIN AUTORIN – botim i tretë, “Rilindja”, Prishtinë 1989. Fq. 261.

U d h ë p ë r s h k r i m e

1. RRUGËT – “Rilindja”, Prishtinë 1967. Fq. 212.
2. SHTEGTIMET E MIA – “Rilindja”, Prishtinë 1982. Fq. 276.

Përmbledhje – antologji

1. SHKËNDIJAT E PARA – nën redaktimin e: Esad Mekulit, Zekiria Rexhës, Mehmet Gjevorit dhe Vehap Shitës, “M.Bakija”, Prishtinë 1956. Fq. 208. (Tregimet: Rrëfimi I njeriut me samara dhe Nji mâ pak).
2. PANORAMË E LETËRSISË BASHKËKOHORE SHQIPE NË JUGOSLLAVI – përpiluan Enver Gjerqeku, Ramiz Kelmendi dhe Hasan Mekuli, Enti për Botimin e Teksteve, Prishtinë 1964. Fq. 443. (Tregimet: Kur kositen livadhet, fragment, Rrëfimi I njeriut me samara, Rrëfimi I studenteshës).
3. RRËFIMI I NJERIUT ME SAMAR – Tregime nga shkrimtar kosovarë, “Naim Frashëri”, Tiranë 1970. (Tregimet: Lypësat në lulishtë, Rrëfimi i njeriut me samar, Atë mbasdite u duk se nuk do të ndodhte kurgjâ).
4. LETRAT DHE GJETHET – tregime nga shkrimtarë të Kosovës, “Naim Frashëri”, Tiranë 1974. Fq. 134. (Tregimi: Rrëfimi i studenteshës).
5. DJEPI I LASHTË – mbledhur nga Dhimitër Xhuvani dhe Tatjana Haxhimali, “Naim Frashëri”, Tiranë 1981. Fq. 388. (Tregimet: Urim shokut për 1976-tën, E ora ndjek orën ngadalë, Bazeni).
6. DUBOKO JE KORIJENJE – Suvremena Albanska proza u Jugoslaviji, zgjedhur nga Augustin Shipçeviq dhe Ali Podrimaj, “Matica Hrvatska”, Split 1970. Fq. (Tregimet: Tregimi fantastik, Rrëfimi i studenteshës dhe Thellë janë rrënjët).
7. TRAGANJA – Antologija proze na Kosovu, autorë Vehap Shita dhe Rexhep Qosja. Zavod za izdavanje udžbenika, Sarajevë 1971. Fq. 200 (Tregimet: Ahmet Koshutani, Bazeni, Vdekja e poetit, Rrëfimi i njeriut me samara).
8. POVESTI I PRASKAZI I JUGOSLLAVSKIH PISATELI – zgjedhur nga një redaksi e gjerë, “Hudozhestvenaja literature”, Moskë 1978. Fq. 716. (Tregimi: Ispovjed djevushki, Rrëfimi i studenteshës).
9. ÇADA? ARNAVUT HIKAYELERI ANTOLOJISI -zgjedhur nga Rexhep Qosja, “Tan Yayinevi”, Stamboll 1978. Fq. 293 (Tregimet: Tregimi fantastik, Vdekja e poetit, Bazeni, Abrakadabra).
10. STABLA – Izbor pripovedaka Albanaca u Jugoslaviji, zgjedhur nga Hasan Mekuli, “Bratsvo-Jedinstvo”, Novi Sad , viti?. Fq. 452. (Tregimet: Fëmijëria e vonuar për një luftë. Akrakadabra, Vdekja e poetit).

Lojëra skenike

l. KAPUÇ ME MËNGË – Lojëra skenike, monodrama, pjesë me një akt, skeçe, monologue. “Rilindja”, Prishtinë 1981. Fq. 339.

M o n o g r a f i

1. TREGIMI YNË HUMORISTIKO-SATIRIK (1944-1974) – “Rilindja”, Prishtinë 1975. Fq. 134.

K o m p l e t i i v e p r a v e

1. VIJA E VRRAGË – bashkë me DY RRËFIME
2. AHMET KOSHUTANI – bashkë me NJERËZIT DHE KËRMIJTË dhe tregimet më të reja, që botohen së pari në një vëllim.
3. HESHTJA E ARMËVE.
4. SHTATË PERSONA NDJEKIN AUTORIN.
5. KAPUÇ ME MËNGË.
6. LETRA PREJ ULQINI – bashkë me SUZANA dhe TREGIMI YNË HUMORISTIKO-SATIRIK.
7. KOKRRA KRIPE.
8. FYTYRA DHE TURINJ.

**II. SHKRIME KRITIKE**

l. “Mbesa e krahinarit”, “Jeta e re”, Prishtinë. Nr. 3/1950. Fq. 223-224.
2. Post skriptum nji recensioni mbi librin “Nga proza Jugosllave”, “Jeta e re”, Prishtinë, Nr. 1/1953, Fq. 87.
3. Nga shënimet e nji përkthyesi dhe kritiku, “Jeta e re”, Prishtinë, Nr. 1/1953.
4. “Kangët popullore shqiptare të Kosovës-Metohis”, “Zani I rinisë, Beograd , Nr. 5, qershuer 1953.
5. Libri i parë i prozës origjinale te na, “Zani i rinisë”, Beograd , Nr. 8, tetuer (2) 1953).
6. Nji libër i ri për fëmij, “Jeta e re”, Prishtinë. Nr. 5/1953, Fq. 388-390.
7. Disa margina tue lexue librin e Sitki Imamit, “Jeta e re”, Prishtinë. Nr. 6/1953, Fq. 467-480.
8. Nji libër i bukur për fëmijë tanë, “Jeta e re”, Prishtinë, Nr. 2/1954, fq. 239-241.
9. Tregim I dramatizuem apo dramë e tregueme, “Jeta ere”, Prishtinë, Nr. 4/1954, fq. 288-297.
10. M.Mejo: Vocrraku im, “Jeta e re”, Prishtinë, Nr. 6/1954, fq. 567.
11. Përshtypje letrare, “Jeta e re”, Prishtinë, Nr. 1-2/1955, fq. 108-112.
12. Rreth nji lloj kritike, “Jeta e re”, Prishtinë, Nr. 1-2/1955, fq. 113-114.
13. Proza e Migjenit, “Jeta e re”, Prishtinë Nr. 5/1955, fq. 384-402.
14. Qamil Sijariq: Ram Bula, “Jeta e re”, Prishtinë, Nr. 6/1956, fq. 541-545.

15. Eppur si muove. "Përparimi", Prishtinë Nr. 7-8/1957, fq. 480-487.
16. Nji kontribut i përvujtë Fjalorit shqip, "Përparimi", Prishtinë, Nr. 11-12/1957, fq. 775-778.
17. Tue shfletue nji numër të "Flakës së vllaznimit", "Përparimi", Prishtinë, nr. 11-12/1957, fq. 798-807 (bashkë me V.Vokshin).
18. Nji roman modern për ne, "Përparimi", Prishtinë, Nr. 11-12/1957.
19. Letra të panjoftuna të Migjenit, "Përparimi", Prishtinë, Nr. 6/1958, fq. 427-435.
20. Edhe nji roman i ri. A.Demaçi: Gjarpijt e gjakut, "Rilindja", Prishtinë, 10 prill 1958, fq. 7.
21. Edhe nji dramë për ne, Kristë Berisha: Te kulla e Hasim Bajraktarit, "Jeta e re", Prishtinë, Nr. 4/1959, fq. 575-578.
22. Proza e Migjenit, "Fjala", Prishtinë, Nr. 7, shtator 1968, fq. 6.
23. Proza tregimtare e Ismail Kadaresë, "Jehona", Shkup, Nr. 9/1970, fq. 11-25.
24. Rexhep Qosja – kritik dhe eseist yni i shquar, "Flaka e Vëllazërimit", Shkup, 13 nëntor 975, fq. 12.
25. Humori i zi në tregimin tone, "Flaka e vëllazërimit", Shkup, 17-20 gusht 1975.
26. Tregimi ynë humoristiko-satirik, "Rilindja", Prishtinë, 14 qershor 1975, fq. 11.
27. Poetika e tregimit tone humoristiko-satirik, "Rilindja", Prishtinë, 19 korrik 1975, fq. 11.
28. Veçori ideoartistike të tregimit humoristiko-satirik, "Fjala", Prishtinë, 1-15 korrik 1975, fq. 7.
29. Satira dhe grotesku në temat nga e kaluara, "Rilindja", Prishtinë, 16 gusht 1975, fq. 11.
30. Aspekte të shprehjes së komikes në art, në 8 vazhdime, "Flaka e vëllazërimit", Shkup, 3 tetor – 19 tetor 1975.
31. Letërsia humoristiko-satirike dhe mendimi kritik, në dy vazhdime, "Flaka e vëllazërimit", Shkup, 28-30 janar 1976, fq. 19.
32. Kritiku si përpilues leximi letrar, "Rilindja", Prishtinë, 19 shtator 1976, fq. 9.
33. Monografi që komunikon me aktualitetin e kulturës kosovare (Rexhep Qosja: "Anatomia e kulturës"), "NIN", Beograd , Nr. 1346, 24 tator 1976, fq. 35.
34. Duke lexuar veprën, duke njohur (dashur dhe çmuar) Hivziun "Jeta e re", Prishtinë, Nr. 6/1976.
35. Mbi të qeshuren dhe komiken, "Fjala", Prishtinë, 1-15 shkurt 1978, fq. 9.
36. Duke lexuar veprën ., (fragment), "Rilindja", Prishtinë, 7 korrik 1979, fq. 13.
37. Humori e satira dhe shoqëria, "Fjala", Prishtinë, 15 shtator 1980 – 1 tetor 1980, fq. 7.
38. Drama e sotme jugosllave, "Fjala", Prishtinë 1 mars 1981 – 15 mars 1981, fq. 7.

39. Dy fjalë miradie për mësuesin (Esad Mekulin), "Rilindja", Prishtinë, 9 janar 1982.

**III. RADIODRAMA**

1. KUR KOSITEN LIVADHET, emetur në Radio Prishtinë duke nisur nga viti 1972 e këtej.
2. RRËFIMI I STUDENTESHËS, adaptoi për Radio Jak Mita, emetuar në Radio Prishtinë më 1974.
3. VITI ME KATËR PRANVERA, monodramë, emetuar në Radio Prishtinë dhe marrë pjesë në Javën e radios në Ohër, më 1977.
4. KENTAURI, emetuar në Radio Prishtinë, 1980.
5. ANKTHI, emetuar në Radio Prishtinë më 1981.
6. DANTES NUK KA KUSH T'I SHKRUAJË, emetuar në Radio Prishtinë me 1985.
7. NJERIU QË MENDOI SE ËSHTË VETËM, emetuar në Radio Prishtinë, në Radio Lublanë, në Radio Triestë, në Radio Shkup dhe në Radio Sarajevë, më 1977.

**IV. DRAMA TELEVIZIVE**

1. PASQYRA, emetuar në TV Prishtina dhe në tërë rrjetin jugosllav, si dhe marrë pjesë në Festivalin e dramave televizive në Portorozh, më 1977.
2. VRRAGA, dorëshkrim.
3. ZELKA, dorëshkrim.

**V. SKENAR FILMI**

1. DRUVARËT, realizuar nga "Kosova-filmi", më 1977 (bashkë me Ekrem Kryeziun).

**VI. TEKSTE SHKOLLORE**

1. LIBËR LEXIMI për klasën III-IV të gjimnazit dhe të shkollave të mesme profesionale, (bashkë me A. Qettën, G. Lubotenin, S. Qilerxhiun, H. Thaçin, R. Hoxhën dhe M. Krasniqin), "Rilindja", Prishtinë 1959, fq. 412.
2. LEXIM LETRAR me pasqyrë të letërsisë për klasën III të arsimit të mesëm të orientuar, Enti i Teksteve Mësimore, Prishtinë 1980 (me tetë ribotime gjer më sot). Fq. 198.
3. LEXIM LETRAR me pasqyrë të letërsisë për klasën IX të arsimit të mesëm të orientuar, Enti i Teksteve dhe i Mjeteve Mësimore, Prishtinë 1980, bashkë me Ali Aliun (tetë ribotime gjer më sot).

4. BAZAT E KULTURËS SË TË FOLURIT, bashkë me Branivoj Gjorgjeviqin, tekst për degën e Artit dramatic të Fakultetit të Arteve në Prishtinë (dorëshkrim), fq. 205.

**VII. PËRPILIME**

1. PANORAMË E LETËRSISË BASHKËKOHORE SHQIPE NË JUGOSLLAVI, (bashkë me E. Gjerqekun dhe H. Mekulin), Enti për Botimin e Teksteve, Prishtinë 1964, fq. 443.
2. TREGIME TË SOTME SHQIPTARE, Enti I Botimeve Shkollore, Prishtinë 1969, fq. 755.
3. Josip V. Rela: VEPRA I-II, "Rilindja", Prishtinë 1969, fq. 551 dhe 289.
4. FEMRAT SHKRUAJNË, vëllim me shkrime letrare të femrave shqiptare, "Rilindja", Prishtinë 1969, fq. 246.
5. Adelina Mamaqi: ËNDËRRA VASHËRIE, zgjedhja me një parathënie, "Rilindja", Prishtinë 1961, fq.
6. Ismail Kadare: QYTETI I JUGUT, zgjedhja me një parathënie, "Rilindja", Prishtinë 1971, fq.
7. Teodor Laço: TREGIME, "Rilindja", Prishtinë 1971, fq.
8. Thoma Kacorri: TREGIMET E JUGUT, "Rilindja", Prishtinë 1971, fq.
9. Anastas Kondo: KIO, "Rilindja", Prishtinë 1972, fq.
10. DRAMA E SOTME JUGOSLLAVE, zgjedhur, përkthyer, shkruar një parathënie të gjatë dhe shoqërur me shënime përkatëse bio;bibliografike, "Rilindja", Prishtinë 1981, fq. 698.
11. Shtjefën Gjeçovi – Kryeziu: VEPRA 1-4, (bashkë me F. Gungën), "Rilindja", Prishtinë, 1985, fq. I-188, II-306, III-308, IV-332.
12. Frano Anton Santori: LEKË DUKAGJINI", melodrama, "Jeta e re", Prishtinë, Nr. 3/1983.
13. Frano Anton Santori: EMIRA, dramë e pare shqiptare, tekst integral me të pesë aktet, i vënë në gjuhën e sotme letrare, përkrah origjinalit, "Rilindja", Prishtinë, përfshirë në kompletin që parashihet të botohet më 1991
14. JETA EROTIKE E SHKRIMTARËVE SHQIPTARË, Prishtinë 1996/ Fq.69.

**VIII. REDAKTURA.**

1. Sterjo Spasse: VEPRA TË PLOTA, 8 vëllime, "Rilindja", Prishtinë 1967, mbi 2.000 faqe.
2. M. Barleti HISTORIA E SKËKNDERBEUT, A. Stipçeviq: ILIRËT, D. Tucoviq: SERBIA dhe A. Hashorva: BASHKËLUFTËTARËT E SKËNDER-

BERUT, Biblioteka historike, “Rilindja”, Prishtinë 1968,
3. BIBLIOTEKA E XHEPIT, 20 vëllime, “Rilindja”, Prishtinë 1967/69.
4. ROMANI SHQIPTAR, 10 vëllime, “Rilindja”, Prishtinë 1967/69.
5. Shekspiri: KOMPLET I VEPRAVE, 10 vëllime, “Rilindja”, Prishtinë 1968.
6. Osman Kelmendi: RUGOVA – LEGJENDË DHE REALITET, Pejë 1995.

**IX. PËRKTHIME**

Vëllime me tregime

1. E.Heminguei: PLAKU E DETI DHE TREGIME TË TJERA, “M.Bakija” Prishtinë 1958, fq. 336 (bashkë me M. Murtezain).
2. Tregime moderne amerikane, “Rilindja”, Prishtinë 1958, fq. 336 (bashkë me M. Murtezain).
3. Prezhihov Voranc: MUNDQARËT, “Rilindja”, Prishtinë 1963, fq. 210.
4. Ranko Marinkoviq: Duert, “Rilindja”, Prishtinë 1963 fq. 264.
5. Mishko Kranjac: NOVELA, “Rilindja”, Prishtinë 1963 fq. 269.
6. Xhek London: JEHU I EGËRSISË, “Rilindja”, Prishtinë 1964, fq. 100.
7. Antonije Isakoviq: FIERI DHE ZJARRI, “Rilindja”, Prishtinë 1965.
8. Xhejm M. Bari: PJETËR PANI “Rilindja”, Prishtinë.
9. Jurij Kazakov: ADAMI DHE EVA, “Rilindja”, Prishtinë 1977, fq. 221.
10. Danillo Kish: ENCIKLOPEDIA E TË VDEKURVE, “Rilindja”, Prishtinë 1988, fq. 180.

R o m a n e

1. Franc Kafka: PROCESI, “Rilindja”, Prishtinë 1972, fq. 236.
2. Mihail Sadoveanu: DEGA E ARTË, “Rilindja”, Prishtinë 1977, fq. 213.
3. Gabriel Garsia Markes: NJËQIND VJET VETMI, “Rilindja”, Prishtinë 1978, fq. 437.
4. Milan Kundera: SHAKAJA, Prishtinë 1979.
5. Xhorxh Oruel: 1984, “Rilindja”, Prishtinë 1980, fq. 341.
6. Ranko Marinkoviq: BANJA E PËRBASHKËT, “Rilindja”, Prishtinë 1981, fq. 190.
7. Gynter Gras: DAULLJA E LLAMARINTË I-II, “Rilindja”, Prishtinë 1982, fq. I-391 dhe II-343.
8. Oskar Daviço: FSHEHTËSITË, “Rilindja”, Prishtinë 1985 fq. 495.
9. Karlos Kastaneda: DHUNTIA E SHQIPONJËS, “Rilindja”, Prishtinë 1986 fq. 321.
10. Ernesto Sabato: MBI HERONJTË DHE VARREZAT, “Rilindja”, Prishtinë, fq. 613
11. Natali Sarot: në gazetën “Rilindja”, në vazhdime.

12. Hana Dalipi: VIKENDI NË GJINI, më 1991.

D r a m a

1. Zhan-Pol Sartër: DUART E NDYTA, “Rilindja”, Prishtinë, 1971, fq. 261.
2. Zhan-Pol Sartër: KATËR DRAMA, (bashkë me Eqrem Bashën), “Rilindja”, Prishtinë 1982, fq. 308.
3. Miroslav Kërlezha: GOLGOTA, “Rilindja”, Prishtinë 1982, fq. 156.
4. Alber Kamy: KALIGULA, luajtur në TPK.
5. Zhan-Pol Sartër: LAVIRJA E DENJË PËR RESPEKT”, luajtur në TPK.
6. Domenik Smole: ANTIGONA, luajtur në TPK.
7. Mesha Selimoviq: DËRVISHI DHE VDEKJA”, luajtur në TPK, etj.

**X. PUBLICISTIKË**

1. Svetozar Markoviq: SERBIA NË LINDJE, “Rilindja”, Prishtinë 1982, fq. 142
2. Karlo Shtajner: KTHIMI NGA GULAGU, “Rilindja”, Prishtinë 1983, fq. 364.

F e j t o n e

1. FEMRAT TONA PRIJATARE, 10 vazhdime, “Kosovarja”, Prishtinë 1983/84.
2. POLEMIKA NË LETRAT SHQIPE, 50 vazhdime, në gazetën “Rilindja”, Prishtinë, 6 korrik 1983 – 26 gusht 1983.
3. LETËRKËMBIM YNË NË SHEKUJ, 18 vazhdime, “Zëri i rinisë”, Prishtinë, tetor 1983 – shkurt 1984.
4. LETRA AUTOGRAFE, 13 vazhdime, “Fjala”, Prishtinë, prill – tetor 1985.
5. AMAZONA SHQIPTARE MARIE SHLLAKU, 16 vazhdime, “Zëri”, Prishtinë, nëntor – dhjetor 2009.

K o l u m n a

1. RELEKSE, për shumë vjet me radhë, për çdo të shtunë në të përditshmen “Rilindja”.
2. MARGJINA, e përditshmja “Rilindja”, çdo të shtunë, nga shkurti 1982 gjer më shkurt 1984.
3. ÇAPITJET MIDIS RRESHTAVE, me ndërprerje, të shtunave, Brenda viteve 1985 e deri në të ndaluar të daljes, në, “Rilindja”, Prishtinë.
4. ÇAPITJE TË REJA, “Shkëndija”, Prishtinë 1990.
5. FYTYRA DHE TURINJ, “Kosovarja”, Prishtinë 1990.
6. TËRTHORAZI TROÇ, “Rilindja”, “Fjala”.

## XI. LITERATURA


1. Hasan Mekuli: Nji realizim i mire në prozë (Novela e R. Kelmendit: "Rrëfimi I një studenteshe"). – "Jeta e re", Prishtinë, Nr. 3/1956, fq. 293-295.
2. Vehap Shita: Ramiz Kelmendi: "Vija e vrragë" (mbrapathanje). "Milladin Popoviq", Prishtinë 1958, fq. 153-159.
3. Hasan Mekuli: Në marginat e librit "Vija e vrragë", "Jeta e re", Prishtinë, Nr. 3/1958, fq. 365-374.
4. Mahmud Hysa: Edhe diçka për novelat "Vija e vrragë" (të R. Kelmendit), "Jeta e re", Prishtinë, Nr. 1/1959, fq. 115-118.
5. Ali Dema: "Dy rrëfime (tregime) të Ramiz Kelmendit, "Jeta e re", Prishtinë, Nr. 2/1962, fq. 315-319.
6. Vehap Shita: Dashunija si nektar dhe si kod (Ramiz Kelmendi: "Dy rrëfime, tregime), "Përparimi", Prishtinë, Nr. 7-8/1962, fq. 501-511.
7. Azem Shkreli: Rrëfimi që shkruan shpesh jeta (Ramiz Kelmendi: "Dy rrëfime", botim i SGB "Rilindja", Prishtinë 1962), "Rilindja", Prishtinë 11.III.1962, fq. 15.
8. R(exhep) Zogaj: Ramiz Kelmendi: "Dy rrëfime" "Zani I rinisë", Prishtinë, Nr. 4/1962, fq. 10.
9. Vehap Shita: "Rrëfimi I studenteshës" në valet e radios, "Jeta e re", Prishtinë, Nr. 4/1962, fq. 640-643.
10. Hasan Mekuli: P. Voranc: Mundqarët, "Jeta e re", Prishtinë, Nr. 4/1963, fq. 564-565.
11. Dragan Stojadinoviq: Elemente të tregimit. R. Kelmendi: "Rrëfimi i një studenteshe", (Përktheu: Esad Mekuli), "Jeta e re", Prishtinë Nr. 5/1963, fq. 749-755.
12. Samedin Mumxhiu: A propos reçensionit "Elemente të tregimit", "Jeta e re", Prishtinë, Nr. 6/1963, fq. 906-913.
13. Jusuf Ferizi: Kur shikohet vetëm nga nji anë e "medaljes", (Përkitazi me recensionin e Dragan Stojadinoviqit "Elemente të tregimeve të Ramiz Kelmendit me titull "Rrëfimi i studenteshës"), "Zëri i rinisë", Prishtinë, Nr. 1/1964, fq. 11.
14. Fatosi (Vehap Shita): Botimi i dytë i novelave të Ramiz Kkelmendit "Vija e vrragë, "Rilindja", Prishtinë, 6.VII.1964, fq. 9.
15. Vehap Shita: Novelat e Ramiz Kelmendit. Në librin: Ramiz Kelmendi: "Vija e vrragë", "Rilindja", Prishtinë 1964, fq. 127-136.
16. Radomir Ivanoviq: Vepra e parë e prozës shqipe në gjuhën serbokroate (Ramiz Kelmendi: "Rrëfimi I nji studenteshe", "Rilindja", Prishtinë 1963.), "Zani i rinisë", Prishtinë, Nr. 4/1964, fq. 12.
17. Hasan Mekuli: Xhek Llondon: "Jehu i egërsisë", përktheu Ramiz Kelmendi, "Jeta e re", Prishtinë, Nr. 6/1966, fq. 1082-1088.
18. Hasan Mekuli: Ranko Marinkoviq: "duert", përktheu Ramiz Kelmendi,

"Jeta e re", Prishtinë, Nr. 3/1965, fq. 483-490.
19. Ali D. Jasiqi: Pasqyrë ngjarjesh dinamike (Ramiz Kelmendi: "Letra prej Ulqini"), "Zani rinisë", Prishtinë, Nr. 9/1967, fq. 16.
20.. Rexhep Qosja: Satirë që sjell dhimbë dhe shëron (R.Kelmendi: "Letra prej Ulqini" – proza satirike), "Përparimi", Prishtinë, Nr. 4/1967, fq. 507-518.
21. Masar Stavileci: Muhamete të vlefshme ulqinake (Ramiz Kelmendi: "Letra prej Ulqini", botoi "Jeta e re", Prishtinë, "Rilindja", Prishtinë, 19.II.1967, fq. 11.
22. Hasan Mekuli: Ramiz Kelmendi: "Letra nga Ulqini", "Jeta e re", Prishtinë, Nr. 1/1967, fq. 130-144.
23. Hasan Mekuli: Ramiz Kelmendi: "Tregime të sotme shqiptare", "Jeta e re", Prishtinë, Nr. 6/1967, fq. 130-144.
23. Hasan Mekuli: Ramiz Kelmendi: "Tregime të sotme shqiptare", "Jeta e re", Prishtinë, Nr. 6/1967,fq. 1273-1285.
24. Teki Dervishi: Dilema ë I ngjan kompromisit, ose flaka që djeg ngadalë dhe gjatë (Mbi prozën e Ramiz Kelmendit), "Flaka e vëllazërimit", Shkup, 1968, 29 nëndor, f. 1 (shtojca nr. 49).
25. Mensur Raifi: Kameleon me dhunë (Ramiz Kelmendi: Tregimi fantastik"), "Rilindja", Prishtinë, 13.X.1968, fq. 10.
26. Rexhep Qosja: Satirë që sjell dhimbë dhe shëron. (Ramiz Kelmendi. Letra prej Ulqini. Rrëfime humoristike, "Rilindja", Prishtinë 1966), në librin "Kritika letrare", "Rilindja", Prishtinë 1969.
27. Ali Aliu: Tregime të sotme shqiptare (Zgjodhi R. Kelmendi. Botoi Enti i Teksteve Shkollore, Prishtinë 1969), "Rilindja", Prishtinë, 20.XI.1969, fq. 11.
28. Teki Dërvishi: Titull (pak) pretencioz (Ramiz Kelmendi: Tregime të sotme shqiptare. Enti i teksteve, Prishtinë), "Zëri i rinisë", Prishtinë, Nr. 11/21 mars 1970, fq. 15.
29. N(exhmedin) Soba : "Femrat shkruajnë" (Përpiloi R. Kelmendi, botoi NGB "Rilindja", Prishtinë, 1969), "Flaka e vëllazërimit", Shkup, 17 shtator 1970, fq. 5.
30. Hasan Mekuli: "Femrat shkruajnë", "Jeta e re", Prishtinë, Nr. 3/1970, fq. 470-482.
31. Mensur Raifi: Komponim me elemente statike dhe dinamike (R. Kelmendi, "Heshtja e armëve", "Rilindja", Prishtinë, 1971), Rilindja", 15.IV.1972, fq. 12.
32. Ali D. Jasiqi: "Dy rrëfime" të Ramiz Kkelmendit, në vëllimin "Shfletime", "Nova Makedonija", "Flaka e vëllazërimit, Shkup 1972, fq. 153.
33. Radomir Rajkoviq: Ramiz Kelmendi: "Heshtja e armëve" (Roman), "Jehona", Shkup, Nr. 4/1972, fq. 142-146.
34. Beqir Musliu: Pjekuri e prozës shqipe, (Ramiz Kelmendi: "Ahmet Koshutani", tregime, "Rilindja", Prishtinë, 1971), "Zëri i rinisë", Prishtinë, Nr. 37/1972. fq. 21.

35. Ali Aliu: Borxhi i vjetër. (Mbi romanin "Heshtja e armëve" të Ramiz Kelmendit. "Rilindja", Prishtinë. 1972) dhe: Tri etapa krijuese të një prozatori (Mbi prozën e Ramiz Kelmendit në përgjithësi), në librin "Shqyrtime", "Rilindja", Prishtinë 1974, fq. 20.
36. Ali Aliu: Protagonisti sinonim i kohës (Parathënie në përmbledhjen e tregimeve të Ramiz Kelmendit "Abrakadabra"), "Rilindja", Prishtinë 1974, fq. 7-19.
37. Ali Aliu: Tri fazat krijuese të Ramiz Kelmendit, "Jeta e re", Prishtinë, Nr. 2/1974, fq. 310-317.
38. Hasan Hasani: Ramiz Kelmendi (Ju paraqesim shkrimtarët), "Shkëndija", Prishtinë, Nr. 2/1974, fq. 10.
39. Hasan Mekuli: Projekcioni i realitetit permes vrragëve, erotikës dhe përrallisjeve, "Jeta e re", Prishtinë, Nr. 6/1976, fq. 849-874.
40. Demush Shala: Pasqyrë e një sërë ndërgjegjesh të vrara, (Ramiz Kelmendi: "Pasqyra", dramë televizive), "Jeta e re", Nr. 6/1976, fq. 1196-1200.
41. "Njeriu që mendoi se është vetëm", premierë e radio-dramës së Ramiz Kelmendit, "Rilindja", Prishtinë, 9.IV.1976, fq. 20.
42. "Viti me katër pranvera", Radio-monodramë e Ramiz Kelmendit me Dibran Tahirin në rolin kryesor e të vetëm, "Rilindja", Prishtinë, 19.XI.1976 (nënshkruar me siglat (J)usuf G(ërvalla).
43. "Njeriu, që mendoi se është vetëm", së shpejti në Radio Trieshtë, radiodramë e shkrimtarit kosovar Ramiz Kelmendi, e cila zgjoi interesim të madh pas emitimit në Radio Lublanë, dhe të cilën do ta emitojnë edhe qendrat radiotelevizive të Novi Sadit e të Zagrebit, "Rilindja", Prishtinë, 13.I.1977, fq. 20 (nënshkruar nga siglat (J)usuf (G)ërvalla.
44. (S)abedin (H)aliti: Një dramë e ndërgjegjes ("Pasqyra", dramë televizive), "Rilindja", Prishtinë, 1fq. 20.
45. (A)gim (M)ala: Sit ë lirohemi nga "AI", (Pasi shikuam dramën televizve të Ramiz KELMENDIT – "Pasqyra"), "Bota e re", Prishtinë, Nr. 11-12, 15 qershor 1977, fq. 19.
46. (B)ozhidar Milidragoviq: Drama podeljenog ja, "Veçernje novosti", Beograd , 21 shtator 1977, fq. 19.
47. Ratko Rosiq: "Ogledalo" pravog sjaja, Jedinstvo", Prishtinë, 21 shtator 1977, fq. 13.
48. Mira Bogliq: Ego I alter ego, "Ogledalo", Tv drama R. Kelmendija, Vjesnik, Zagreb, shtator 1977.
49Ratko Rosiq: "Ogledalo" Ramiz Kelmendija, "Jedinstvo", Prishtinë, 19 shtator 1977, fq. 10.

50. (J)usuf Gërvalla: Një dramë që të angazhon, "Pasqyra", e Ramiz Kelmendit, emituar për rrjetin e RTJ, "Rilindja", Prishtinë, 24.IX.1977.
51. Vehap Shita: Reflekse të konsumit. Me rastin e emitimit të dramave televizive të Ramiz Kelmendit "Pasqyra" dhe të Nebil Durakut "Kopshti i pleqërosë", "Fjala", Prishtinë, 15 tetor 1977, fq. 8
52. Musa Ramadani: Retrospektiva e një episodi nga lufta ("Ankthi", tekst dramatik i R. Kelmendit), "Rilindja", Prishtinë, 4.X.1981, fq. 10.
53. Xhemail Mustafa: Një libër – improvizim ( Ramiz Kelmendi: "Kapuç me mëngë", botoi "Rilindja", Prishtinë, 1981), "Rilindja", 11.IX.1982, fq. 14.
54. Zenun Çelaj: Ramiz Kelmendi , ky sfidues kohësh, kumtesë me rastin e 77-vjetorit të lindjes, Universiteti AAB, Prishtinë 2008.
55. Prof.Dr. Emin Kabashi: Mbi vëllimin "Kokrra kripe", kumtesë me rastin e 77-vjetorit të lindjes, Universiteti AAB, Prishtinë 2008.
56. Prof.Dr. Masar Stavileci: Mbi krijimtarinë letrare të Ramiz Kelmendit, kumtesë me rastin e 77-vjetorit ë lindjes, Universiteti AAB, Prishtinë 2008.
57. Sejdi Berisha: Fjala përuruese në Takimet letrare Azem Shkreli, Pejë, maj 2008.
58. Mr. Muhamet Çitaku: Poetika e shprishur, Analizë romanit "Shtatë persona ndjekin autorin", të Ramiz Kelmendit, "Java", Prishtinë, maj 2008.
59. Akil Koci: Ramiz Kelmendi, energji që nuk shteron, gazeta "Albanian", Londër, korrik 2008.
60. Reshat Sahitaj: Shkrimtari Ramiz Kelmendi i sfidoi smirëzinjtë, gazeta "Kosova sot", Prishinë, 18 janar 2009.
61.Ramiz Kelmendi: Ulqini vendlindja ime letrare,Agjencioni Floart-Press,Prishtinë,27.12.2009.

# ALEKSANDËR GERA

Aleksandër Gera, punoi si mësues në sektorin e kulturës dhe si bibliotekar në bibliotekën “Marin Barleti” të Shkodrës.Është i njohur si poet dhe hartues këngësh. Aleksandri botoi disa vepra,por ka shkruar edhe mjaftë poezi disidente. Nga botimet po përmendim: “Lugina e qetë”, “Gjurmë të kohës”, “Kangë e zbritun nga malet”, “Nora e Hotit”, “Kangë agimesh”, etj.
Më vjen mbarë këtu të botoj një fragment të një interviste që ia pata marrë në vitin 1992, kur, mbas përmbysjes së diktaturës, punova si redaktor në gazetën “Shkodra”, (e para gazetë demokratike lokale, që u botua mbas rënies së komunizmit) dhe që atëherë mbeti pa u botuar.

**“Shkodra” - Ju, Sandër, keni shkrue tekste kangësh së paku tash 47 vjet. Ato janë muzikue nga Prenkë Jakova, Tish Dajja, Tonin Harapi, Kolë Gjinaj, Mark Kaftalli, etj. dhe dikur janë këndue nga bylbylat e Shkodrës Pjetër Gjergji, Gac Çuni (i vdekun mizorisht në burgun e Burrelit), etj. Po, a vetëm tekste kangësh?**
S. Gera - Po nuk e fillove me kangë jetën, me çfarë tjetër do ta fillosh? Ato kangë qenë limonadat e para në sofrën e madhnueshme të poezisë. Në Shkodër, po nuk e fillove me shtregullat klasike e baritoret e maleve, më thotë mendja se asht zor me këndue.



**- E pastaj filloi poezia?**

- Atëherë kanë fillue “Sonatat e Kain Abelit”. Kam ulë kokën ndër “Epitafe te Zalli i Kirit”, jam freskue në “Pika shiu në tokën e rreshkun”, jam endë në soditje te “Bukuria e gjarpnit” (nji roman në vargje), dhe megjithatë kam qenë “Alastor flatërdjegun” e nuk po përmend libra të tjerë që kam botue nën duertrokitjet e realizmit socialist, të cilët i ka shfrye zemra me gojë të mbyllun. Mos u çudit, po legjenda e Sizifit më ka kapë edhe mue, si mallkim, qysh në vitin 1945 dhe qysh prej asaj kohe: Kam qeshë, kam lotue, kam mallkue, kam shpresue, tue bartë gurët në shpinë. Kam nynykatë gojëmbyllun “Sonatat e Kain Abelit”, si të gjithë, i heshtun mbrenda Aeropagut të shemtuet, e tue i lidhë të gjitha shfrimet e mia poetike në fillin e Arianës, e cila, them të drejtën, më ka dashunue dhe po më nxjerr nga labirinti për të puthë pa frikë flijimin e Rozafës sonë.

**- Ma së fundi, i the të gjitha, po të uroj që Sonatat gati gjysmëshekullore të dalin në dritë e të këndohen pa ia pasë frikën asnjë Minotauri."**

Një cikël poezish nga "Kangët e nëndheshme" të Gerës, kam botuar në "Dielli", në nr. 2 të vitit 1994.

Sandri vdiq në vitin 2001, mbasi botoi "Via Lucis", që si duket e shkroi mbas përmbysjes së diktaturës. Ai nuk arriti të botojë asnjërin prej titujve që kemi përmendur më lart, në intervistën e tij, e që ai i quante me një titull të përgjithshëm "Kangët e nëndheshme". Dy poezi që më dërgoi kohët e fundit, nga Italia, e bija, Paola Gera, janë nxjerrë nga përmbledhja e titullueme "Gufime kangësh të theruna". Dorëshkrimet gjinden pranë së bijës, Paola Gera (në Itali).

Kritika letrare e ka vlerësuar poezinë e Gerës. "Tradicionalja me vazhdimësinë e saj ma përfaqësuese dhe modernia me praninë mbizotnuese si strukturim bazë poetik dhe në ndërsjellje figurative transmetojnë forcën domethanëse të poezisë së Sandër Gerës" shkruan në kopërtinën e brendshme të "Via Lucis", kritiku Hasan Lekaj. "Poezia e Gerës shëmbëllen me një produkt të harmonisë mes traditës dhe modernitetit, në poezinë tonë. Me siguri që në rendin ekzistues të monumenteve të poezisë shqipe, ajo do të afirmojë vokacionin e saj autentik, tue i imponue këtij rendi ndryshime cilësore estetike, të tilla ndryshime që imponuen, me botimin e tyre, poezia e Camajt dhe e Zorbës", shkruan po aty kritiku Arben Prendi.

-- pjesë nga shkrimi i Anton Çefës: "Disidencë fisnike dhe politizim çoroditës në letersinë tonë" botuar ne gazetën "Dielli" - Vatra, Nju Jork, 2005

# BASRI ÇAPRIQI

Basri Çapriqi lindi me 1960 në Anë të Malit-Ulqin.Ka mbaruar gjimnazin në Ulqin, ka studiuar Letërsinë Shqipe në Universitetin e Prishtinës ku edhe ka magjistruar në Shkencat Filologjike. Është profesor i stilistikës në Fakultetin Filologjik në Prishtinë dhe kryetar i PEN Qendrës së Kosovës.

**Veprat letrare:**
-"Ylli me dy mijë unaza" 1983
-"Në fund të verës" 1986
-"Ma qet gjuhën" 1989
-"Mikrostrukturat e tekstit" 1990
-"Aksidenti i ores shqiptare" 1993
-"Frutat bizare" 1996
-"Përmasat e kontekstit" 1997
-"The Grass On The Ëindoë"



**PËRKITAZI ME POEZINË**

**RECENSION**
**Simboli në letërsi**

Basri Çapriqi (1960) qysh nga botimi i përmbledhjes së tij të parë me poezi, "Ulli me dy mijë unaza" (1983) ka tërhequr vëmendjen e lexuesve dhe të kritikës letrare. Më pastaj ka botuar edhe përmbledhjet: "Në fund të verës" (1986), "Ma qet gjuhën" (1989), "Frutat bizare" (1989) etj. Përveç poezisë, Çapriqi, përndryshe ligjërues në Universitetin e Prishtinës, ka botuar edhe tekstet studimore: "Mikrostruktura e tekstit" (1990), "Përmasat e kontekstit" (1998) dhe para disa muajsh librin "Simboli dhe rivalët e tij", që paraqet njëkohësisht temën e tij të doktoratës. Pas Hyrjes, në të cilën autori sqaron metodologjinë që ka përdorur gjatë hulumtimeve të tij teorike e letrare, teksti përmban këta kapituj: Simboli dhe rivalët e tij, Letërsia shqipe përballë simbolit mitik, historisë dhe realitetit, Strukturat numinoze simbolike, Evolucioni nga fakti historik te simboli poetik, Simbolet private, Kanalizimi i libidos përmes simbolit, Simbolet me kahje cen-

tripetale, Krijimi dhe shmangia e heraldikës, Simboli si gjuhë e pavetëdijes, Simbolet paradigmatike, Simboli i etnisë, Përmbysja e strukturave koherente simbolike dhe - Përfundimi.
Mjaftojnë vetëm titujt e kapitujve, për të kuptuar se Çapriqi ka bërë një ekzaminim të gjerë, multidisiplinar dhe shumëplanësh, të simbolit në letërsinë shqipe.
Kapitulli "Simboli dhe rivalët e tij" paraqet një aventurë hulumtuese të studiuesit në botën e teorisë së letërsisë, respektivisht ai bën një prezantim të thuktë e thelbësor të teorive më të rëndësishme, mbi simbolin në letërsi.
Si çdo studiues i mirë Çapriqi së pari përpiqet ta përdallojë dimensionin semantik të simbolit, në raport me disa nocione/figura të tjera, çfarë janë: alegoria, shenja, arketipet, miti, ikona, kodi, metafora etj. Ky kapitull përfaqëson një nga kontributet më të rëndësishme të këtij libri, sepse sintetizon në një vend rezultatet e punës sistematike të studiuesve më eminentë bashkëkohorë lidhur me këtë problematikë.
Studiuesi dallohet për rezonimin e mprehtë, për minuciozitetin e mendimit dhe për qartësinë kristalore të shprehjes. Sqarimet bëhen me maturinë akademike, konstatimet janë të peshuara mirë dhe përherë koncize. Kështu për shembull, duke folur për dallimin e alegorisë nga simboli, ai shpjegon se alegoria synon njëkuptimësinë, kurse simboli "gjeneron spektër të gjerë kuptimesh" sa që "kurrë deri në fund dhe asnjëherë nuk mund të shteren të gjitha mundësitë interpretatibile të tij". Tipar thelbësor i simbolit është papërcaktueshmëria, që del nga "mjegulla semantike", e cila "shpallet si vlerë e parë e tij". Simboli është një gjenerues i pashterrshëm kuptimesh, i cili secilit i mundëson ta kuptojë në përkim me horizontin e tij të pritjes.
Karakteristikë tjetër e simbolit është papërkthyeshmëria e tij, sepse një simbol nuk mund të përkthehet as të shterret kurrë me një shpjegim të vetëm.
Kur flet për simbolin dhe shenjën, Çapriqi rikujton "habinë" e Eco-s, lidhur me kuptimin që simbolit i japin në shkencat ekzakte, p.sh. në kimi, ku simbolet kimike janë rreptësisht univoke (njëkuptimëshe), çka është krejtësisht në kundërshtim me kuptimin e simbolit në letërsi, që del gjithmonë ambig, me më shumë kuptime.
Në simbol mbetet gjithmonë diçka brenda, që nuk mund ta nxjerrë përfundimisht asnjë lloj interpretimi, qoftë edhe më multidisiplinari. Këtu edhe qëndron bukuria e simbolit, sepse i jep hapësirë imagjinatës që ta mbushë me "pasionet" e veta. Gjithmonë mbetet diçka në terr dhe është ky terr që i shtyn njerëzit ta lexojnë e ta lexojnë sërish, proces ky që shndërrohet në një akt kreativ, gjatë të cilit lexuesi dhe simboli ndikojnë në njëritjetrin.
Është lexuesi ai që duhet ta mbushë simbolin me kuptim, ashtu siç i duket atij,

pra, po e parafrazoj Econ - (siç bën edhe autori), duke e shndërruar atë në "konteiner të pasioneve të veta".

B. Çapriqi më se një herë në këtë libër kundërshton interpretimet stereotipe e të politizuara të letërsisë. Kjo më së miri shihet në rastin e veprës poetike të Martin Camajt. Krijimtaria e Camajt shpesh është dekoduar si një alegori politike mbi gjendjen në atdhe dhe raportin e poetit ndaj tij. Çapriqi e hedh poshtë këtë lloj interpretimi dhe argumenton se Camaj posedonte një vetëdije moderne krijuese, tepër të pasur me shtresa kuptimore për ta interpretuar thjesht veç me çelësin e alegorisë. Nuk është alegoria kryefigura e Martin Camajt, sipas Çapriqit, por simboli. Bile, simboli mitik. Mirëpo Camaj "nuk shfrytëzon mit, ai krijon mit". Kjo do të thotë se krijimtaria letrare e tij ndërtohet mbi mitin personal, kështu që edhe simbolet e tij mitike njëkohësisht janë edhe simbole personale (Breshka, Zani, Nama, Gjarpni, Buelli… etj.). Camaj nuk i referohet diçkasë jashtë gjuhës, pra as realitetit historik etj., por përmbushet brenda strukturës së gjuhës, duke gjeneruar kuptime në pajtim me natyrën e saj sugjestionuese.

Mitet janë lënda prej së cilës e ushqen krijimtarinë e vet edhe Rrahman Dedaj. Ai ia del që në kontekst të ri, bashkëkohor, ta risemantizojë mitet e lashta, duke realizuar përmbysjen e tyre, për të arritur aktualitetin në kohët moderne. Nëse te Camaj Çapriqi përdor sintagmën - simbolet personale, në rastin e Dedajt ai përmend - simbolet private. Në poezinë e Dedajt ai vëren epifaninë simbolike dhe Librin e shenjtë të gabimeve, si mbindërtim antinomik të Librit të shenjtë.

Dritëro Agolli, poet që cilësohet me drejtpërdrejtshmërinë dhe deklarativitetin e shprehjes poetike, po ashtu ka krijuar simbole interesante. Sipas Çapriqit, në opusin e poetit nga Devolli, duhet veçuar simbolet arketipore (e heraldike) "tokë e grua", po edhe simbolin interesant të "pelegrinit", i cili lajmërohet në krijimtarinë e moshës së pleqërisë të poetit. Studiuesi nuk e hesht faktin se një pjesë e madhe e krijimtarisë së Agollit është e vulosur nga simbolika e komunizmit, ideologji kjo të cilën poeti e kishte ideal. Sado që falë stilit të tij deklarativ, simbolet konvencionale janë të shumta, në vargjet e Agollit gjenden edhe simbole aksidentale etj.

Çapriqi nuk e kapërcen rrethin "tejet origjinal të simboleve" që e karakterizojnë krijimtarinë e Fatos Arapit. Simbolet kryesore të Arapit janë: dashuria, deti, liria, atdheu, vdekja, kryqi etj. Megjithëse këto simbole në dukje të parë janë fare të zakonshme, në kontekstin që i vendos poeti ato gjithmonë gjenerojnë "një rrezatim të pakufishëm konotativ".

Simbolin heraldik të maces së zezë, pastaj gurin e kullën etj., simbole aq të shpeshta në poezinë shqipe të Kosovës së viteve z60-z70, Çapriqi i gjen edhe në poezinë e Ali Podrimjes, por i cili, falë gjuhës së komunikativitetit të ulët,

arrin tzi shmanget njëkuptimësisë dhe simbolet e tij arrijnë një shkallë mjaft të lartë ambiguiteti.

Ideolekti, apo stili personal i Azem Shkrelit, si duket e magjeps studiuesin ulqinak. Në majë të "piramidës" së simboleve të Shkrelit Çapriqi vëren "fjalën". Në korelacion me fjalën, në sistemin poetik të Shkrelit, derivojnë simbolet: kënga, gjëma, e pathëna, heshtja, mendimi etj. Përveç këtyre simboleve të cilat Çapriqi i quan simbole individuale, opusi i Shkrelit përmban edhe simbole kulturore, si: fara, faji, kallami, kumti, dhjata, briri etj. Po ashtu hutini është një simbol tepër karaktersitik individual i Azem Shkrelit.

Një kapitull të veçantë studiuesi i kushton simbolit në krijimtarinë e pasur letrare të Ismail Kadaresë. Shiu, ky simbol emocional, është i pranishëm si në poezinë ashtu edhe në prozën e Kadaresë. Shiu, përndryshe një simbol aq konvencional, te Kadareja del në trajtën ambiguitive, sidomos në romanin "Kështjella", ku derisa për njërën palë, atë brenda kështjellës, simbolizon shpëtimin, për ushtrinë që mban kështjellën të rrethuar, simbolizon humbjen.

Antikiteti, e veçanërisht Troja, janë topose ku Kadareja merr rregullisht material për krijimtarinë e vet. Kali i Trojës është një simbol "i dashur" i Kadaresë, i kësaj provenience. Simbol tjetër i veçantë i universit simbolik të Kadaresë është - koka e prerë, pastaj edhe - fjala e dhënë, piramida, syri i keq, murimi, shkaba e shumë të tjera.

Një kapitull të studimit të vet Çapriqi ia kushton edhe letërsisë së arbëreshëve dhe simboleve të saj: Morea, Skënderbeu, Arbëria, deti, katundi, gjaku i shprishur etj.

Vlerësimi që studiuesi i bën poezisë shqipe të viteve z70 në Kosovë, paraqet një kontribut tjetër shumë të rëndësishëm dhe origjinal, që ai i bën kritikës letrare shqipe. Kjo poezi, thotë Çapriqi, e cila dallohet për komunikativitetin e ulët, miljeun kulturor kosovar e dominon në një periudhë rreth dhjetëvjeçare. Përfaqësuesit më eminentë të kësaj poezie janë A. Podrimja, B. Musliu, T. Dervishi, M. Ramadani, E. Basha etj, kurse në Shqipëri Z. Zorba. Dukuria e moskomunikimit më pastaj kaloi nga poezia te proza, e në fund edhe te drama. Janë shumë interesante disa fakte që i konstaton studiuesi. Tirazhet e përmbledhjeve me poezinë e tipit të komunikimit të ulët kapnin shifra deri në tri mijë kopje, që sot, tridhjetë vjet më pas, janë të paarritshme. Çapriqi nuk mendon se konsumimi në atë masë i një letërsie të tillë, në një mjedis të tillë kulturor çfarë ishte Kosova në vitet shtatëdhjetë, është një tregues i besueshëm se lexuesi kosovar i asaj kohe ishte i përgatitur për të komunikuar me atë tip të poezisë. Lexuesi kosovar i atyre viteve poezinë e komunikimit të ulët e konsumonte vërtet shumë, thotë studiuesi, por njëkohësisht "e keqkuptonte tekstin letrar", pikërisht duke

e shfrytëzuar si - konteiner të pasioneve të veta (Eco). Keqkuptime të tilla, nuk harron të thotë Çapriqi, ndodhin edhe në letërsitë dhe kulturat e tjera, bile ato janë të kuptueshme kur bëhet fjalë për letërsinë artistike. Në këtë mes ai rikujton një konstatim të Jausit, që thotë se receptimi është një fenomen shoqëror historik.
Pa kurrfarë dileme, studimi "Simboli dhe rivalët e tij" shënon jo vetëm një arritje për studiuesin Basri Çapriqi, por edhe një avancim të rëndësishëm të shkencës së letërsisë në gjuhën shqipe. Ky tekst studimor e afron mendimin kritik e teorik-shkencor që zhvillohet në gjuhën shqipe përkrah rrjedhave më bashkëkohore të shkencës së letërsisë përgjithësisht..........Anton Gojçaj

**Liria është një m.. i madh!...**

**L I R I A**

asgjë e re sndodh dhe do të shkojmë në fund
në fund të fundit
liria është një mut i madh dhe se vlen as jetën
ta japësh për të, as atë cikrrimë lirie si si lodh
ata hanë hekur me dhëmbë, liria është faj i
rëndë që bartim lidhur në qafë e shpiejmë diku larg
ku sdinë as ata që hedhin hapa mamutësh liria
është një mut i madh të lodhin heronjtë dhe kurvat
të mbesin në qafë ata hanë hekur me dhëmbë ato hanë
hekur me dhëmb dhe të shtrydhin me fjalime të gjata
për paqen dhe pastertinë e racës ata i lodh paqja
ma sjellin lirinë në pjatë dhe thikën në tryezë
ma marrin frymën kur u pëlcet lëvozhga nga qetësia
*Basri Çapriqi*
*Prishtinë, 1996*



**Shefqet Dibrani**

Poezia "Liria" e Basri Çapriqit është publikuar në faqen 28 të librit me poezi "Frutat bizare" që u botua qysh në vitin 1996. Libri si tërësi edhe atëherë u vlerësua sikurse edhe poezia e Basri Çapriqit që ka zgjuar gjithmonë interesim, por nuk e di nëse atëherë, apo më vonë, poezia në fjalë ka tërhequr vëmendjen

e kritikës dhe të lexuesit, në përmasat e kontestit dhe përmbajtjes që ka. Poezia është shkruar në rrethana shtypjeje dhe dhune permanente, atëherë kur nocioni i "Lirisë" nuk kishte kuptim, sepse për lirinë as që mund të flitej në kuptimin imagjinar të kësaj fjale. Mllefi që del i shqiptuar nga vargjet e cituara është një karakteristikë e veçantë, ashtu sikurse dufi i çfryrë në atë kohë që ishte jo vetëm një guxim qytetar, por dilte si një eveniment i rrallë letrar, kur krijuesi dhe poeti do të protestojë për të gjitha indikacionet e "sjellësve të lirisë?!", të cilat i ka regjistruar dhe atakuar shumë vite më parë, se sa kur vendin do ta vërshojë një gjendje kaotike, e cila do të ndodhë në kohën kur liria "prejudikohet" si një nocion dhe koncept real.
Por, nëse poezinë "Liria" e shkëpusim nga kontesti kohor kur është shkruar dhe e vendosim në një kontest kohor tjetër, kur nocioni "Liri", siç thamë më parë, ka atë kuptimin real të saj, poezia merrë dimensione krejt tjera. Ajo, pra poezia, shikuar nga rrafshi real është një pasqyrim meditativ i ideve, të cilat vihen në kontestin kohor dhe u përshtaten ngjarjeve dhe rrethanave të reja, që janë krijuar në hapësirën kosovare. Në këtë prizëm, autori ka arritur të parandjejë shumë vite më parë se "liria" mund të jetë edhe një nocion i shëmtuar, pra shprehur banalisht "një mut i madh"!
Tani më "Liria" shikohet me një pikëpyetje të madhe, sepse nuk po përjetohet ashtu siç e kanë gjakuar të rënit dhe as të gjallët, pra as ashtu si kemi ëndërruar për një liri pak më tjetër, ku njerëzit e një gjuhe dhe të një gjaku nuk do të vriten, nuk do të lëndohen në mes veti, pra nga ata që pretendojnë se kanë sjellur lirinë, sepse "në fund të fundit liria është një mut i madh" për të cilën, siç është shprehur që atëherë edhe autori i saj, nuk "ia vlen as jetën ta japësh".
Tani shtrohet pyetja: Në këto vitet e pasluftës a ka pasur mëdyshje në këtë pikë? Themi Po, bile me shkronjën e madhe duhet ta shkruajmë, sepse ka pasur dhe fatkeqësisht ka mëdyshje të tjera, madje, madje shpesh është shprehur si mllef i shfaqur për dukuritë e shëmtuara që po ndodhin. Tani sikur nënkuptohet se "liria është faj i rëndë që bartim lidhur në qafë e shpiejmë diku larg", duke u krijuar bindja se pikërisht atë nocionin e "lirisë" jemi duke e larguar larg, larg, tej mundësive dhe arritjeve tona dhe kjo po ndodhë kur "szdinë as ata që hedhin hapa mamutësh", se veprimet partizançe të tyre kanë bërë që të duket se "liria është një mut i madh", sepse "të lodhin heronjtë" dhe tribunarët e tribunave primitive në kujtim të heronjëve, kurse, në secilën lagje dhe gati në secilën shtëpi, njerëzve u mungon buka dhe gjërat elementare për jetesë. Në anën tjetër derdhen miliona e miliona shpenzime për të ngritur "Heronj e legjenda mitike" të tipit ballkanik, kurse prapa qëndron ajo garda e poetëve kooperativistë, për tzi zbukuruar idetë dhe fjalimet e mëdha, në të cilat shpikin dije, trimëri dhe mesa-

zhe, që kurrë szi kemi dëgjuar për të gjallë të tyre dhe nuk kanë dalur nga goja e heronjëve, sepse ata kanë pasur tjetër ideal. Mbase kishin edhe qëllim fisnik, dhe sigurisht për atë u flijuan. Ata, pra Heronjtë shkuan për mos i parë brigadieret dhe shkrimtarët kooperativistë, që "kurvat (po ju) të mbesin në qafë". Madje, madje sot nuk ka as guxim të kundërshtohen këto marrëzi as një veprim i shëmtuar, sepse "ata hanë hekur me dhëmbë ato hanë hekur me dhëmb" dhe vazhdimisht kudo "të shtrydhin me fjalime të gjata, për paqen dhe pastërtinë e racës" nga e cila vetëm ata kanë të drejtë, vetëm ata kanë lirinë e fjalës, vetëm ata kanë të drejtë në Liri, por "ata i lodh paqja", i ka lodhur paaftësia për ta bërë Lirinë. Si duket kjo është njëra nga arsyet pse "sjellin lirinë në pjatë dhe thikën në tryezë", e vazhdimisht po "marrin frymën kur u pëlcet lëvozhga nga qetësia", me vrasje makabre e dhunë qytetare, me shkatrrrime dhe denigrime të të gjitha epiteteve dhe vetive të mira, sepse "liria është një mut i madh"!...
Nga gjithë kjo rrokullisje drejt një humnere të arritshme, sikur nocioni "Liri" sot shkruhet me një pikëpyetje të madhe, ngase është bastardhuar nga palaço çlirimtarësh, që luftën e kanë parë në televizion, nga informatorë dhe lëpirës të pjatave, nëpër kancelaritë e shërbimeve sekrete, kurse sot puthen tribunave dhe zgërdhihen vazhdimisht për kaosin më të përçudshëm dhe "LIRINË" e sfilitur. Megjithatë, poeti Basri Çapriqi mbetet njeriu, intelektuali dhe poeti i paranddjenjave për gjëra dhe zhvillime të shëmtuara, që katërcipërisht ia ka qëlluar vite më parë.
Poezia "Liria" e Basri Çapriqit mbetet njëri nga krijimet më të rralla, që i ka letërsia e sotme shqipe. Ai do të mbetet poeti më i saktë në një prognozim për kohëra e erëra të furtunshme, që do të mbulojnë një vend dhe një hapësirë, nga të cilat shoqëria e ka të vështirë të drejtohet dhe të ecë vertikalisht.



**Ali Podrimja**
**Poezia nuk shkruhet kur duam**

Në kapërcyell të viteve të z70-ta fenomeni i letërsisë moderne kishte zënë të shkruhej e të debatohej më shpesh. Në të dy anët e Drinit ishin botuar vepra që meritonin të mbanin këtë epitet. Në vitin 1971, një grup krijuesish nga Prishtina iu kishin kundërvënë realizmit socialist me tekstin problemor "Vox clamantis in deserto", pasi që këtë drejtim letrar e shikonin të demoduar dhe të huaj për kulturën dhe krijimtarinë shqiptare. Ata që mendonin ndryshe harronin se "kundërshtimi i letërsisë bën pjesë në letërsi" (M.J.Lefebve). Pas tri dekadash teksti i cituar do konsiderohet manifest i parë në letrat shqipe (Fjala, supliment

i Temës, Tiranë, 2003)
Thyerjet ishin të dukshme, se vlerat letrare kishin zënë të shikohen ndryshe nga bindjet ideologjike dhe njëtrajtshmërisë. Modernia pushtonte hapësirën mes pasojave dhe guximit krijues. Në kohë të mëdyshjeve, përplasjeve e kërkimit të së resë zbriste një i ri nga cepi verior i Ilirisë, i cili artin do e kuptojë, para së gjithash, shpalim të vetes e kënaqësi estetike si dhe mjet për të dëshmuar identitetin; do u shmanget skemave banale e stereotipeve, verbi i tij poetik do lëvizë nga poezia imazhiste me nuanca mitike e deri te poezia e revoltës dhe asaj konceptuale. Përballemi me një krijues, i cili veçohet nga brezi i tij për ndjeshmëri e artikulim bashkëkohor, koncepte e ide si dhe për guximin intelektual edhe ndaj temave tabu. Këtë do e hasim edhe në shkrimet e tij diskursive. Vlen të shfletohet libri i eseve "Simboli dhe rivalët e tij", që mbështet kryesisht vlerat dhe kriteret. Kemi të bëjmë pra, me një krijues që gjërave u qaset dhe nuk i merr si kalueshmëri.
Basri Çapriqi (1960, Ulqin) nga publikimet e poezive të para në revistën letrare "Koha", e cila botohej në gjuhën shqipe në Podgoricë (1979), do zgjojë kërshërinë e recepientit për shtresimet tekstore që të pakapshme ishin për borizanët e letrave; se në tekstin e tij hetohej "ndjesia e tmerrit", siç do thoshte Roger Caillos. Nga poezitë e publikuara kisha veçuar "Ulli me dy mijë unaza" dhe "Ubla e Krajës". Në të parën lexoja fletët e librit të ardhshëm, tek depërtoja nëpër fjalë e imazhe të servuara nga kujtesa historike, mësoja për origjinën e poetit; në të dytën përballesha me mistikën e magjinë, ku humbiste ai cep verior dhe mbetej ndonjë kujtim për ndonjë kështjellë ilire, për ndonjë liburnë të humbur në botën e algjeve, për ato pak fjalë e toponime që i kishin shpëtuar harrimit. Vërehej se në letrat shqipe hynte një poet me vokabular mesdhetar, ku fjalëve dhe figurave u vinte era det, krip, ulli, peshk si dhe shkrum nga shpërbërjet dhe rrënimet e vazhdueshme të qenies sonë. Një poezi e tillë kërkon angazhim dhe lexim të vëmendshëm se kemi të bëjmë me një qasje të re, me tekst të dendur e shprehje të zgjedhura gati abstarkte. Duhet kërkuar dhe një detaj, thoshte poeti amrikan, Xhon Bishop, për të shpalosur botën magjike, atë mister.
Basri Çapriqi nuk nxiton në hapësirën e letrës së bardhë. U kthehet shpesh herë edhe teksteve të mëparshme, duke e përkrahur mendimin se poezia nuk shkruhet kur duam dhe se është art më se i vështirë.

**Nuanca mitike**

Në një poezi të vonshme "Ec, në hapësirë gjë e gjallë szdridhet" poeti na përkujton : "Të vdekshëm njerëzit/mund të ecin gjatë", na kthen në vendlindje, te

ai cep verior i Ilirisë, të përcjellim bëmat që vazhdonin të ndodhin. Nuk kisha dëgjuar më parë se anamalasit çdo verë në ditë të caktuara festive, bartnin nga një gur deri në maje të Rumisë, mal i shenjtë i labeatëve. Ëndërronin majen ta shihnin më të lartë se malin. Këtij mundimi sizifian ia kishin thurur dhe këngën. Në kohë vape zdirgjeshin te ublat (puset) të shpërndara gjithandej Shasit, se Ujit të Madh nuk mund tzi afroheshin. Ndodhnin gjëra më se të çuditshme. Ata që kishin përjetuar terrin e ublave, mund tzi prekte dhe vdekja, se nëpër ato lëvizte dhe ndonjë gjarpër, por baballarët dëgjonin mesazhet e të parëve: Fëmijët të përgatiten, të jenë dhe rezistentë. Diçka mitike, tzu kenë lakmi dhe fantastët latino-amerikanë. Në tekstin e Basri Çapriqit reflektohet kjo. Do të thotë se krijuesi i njëmendët vështirë e ka të kyçë kujtesën. Sipas poetit: "Ubla e Krajës u çel 1001 ditë/ në vitin 1001/...ka ruajtur damarin e burimit 1001 vjet. Shihet pra se një botë e të bëmave u krijua në një kohë kur akrepat e orës kishin pushuar. Në kohën zero ishin përbiruar dhe "të vdekshmit që mund të ecin gjatë". Kemi të bëjmë me një botë ireale, me ndërrime e shtresime të mëdha shpirtërore e me tragjedi të reja. Që në poezinë e parë poeti përcaktoi dhe orientimin e tij:

**Në rrugën romake Ulcinium Scodra gjendet qyteti ilir Shas**
**(Qyteti me dy porta).**

Fatkeqësisht, udhëtimi mes këtyre dy qyteteve do zgjasë hiç më pak se pesëdhjetë vjetë, se mbretëronte kohë e mendjes së errët (Çasllav Milloshi). Ky turp njerëzor binte ndesh me thënien e një poeti se atdheu mbrohet me bukuri. Por çzkishin të bukur "vagonët e kuq me yll që bartnin mish" dhe koha e bunkerizmit të një popullit të poshtëruar nga diktatura. Prandaj dhe revolta e poetit do të shkallëzohet në poezinë e tij dhe ajo është e kuptueshme. Rebelimi krijues është dhe akt i dinjitetit njerëzor. Një qëndrimi të guximshëm i vëhen pra dhe kornizat e të bukurës. Shqetësimet e poetit për atë që ndodhte rreth tij, do e nxisin të ironizojë thuaja çdo segment të shoqërisë që i takon. Detyra e krijuesit është të mos e pranojë të keqen qoftë dhe e popullit të tij. Çapriqi nuk mund të harrojë të bërat që kishin ndodhur në hapësirën shqiptare. Ndien dhembje edhe për derdhjen e Çamërisë, siç ndien për Shasin, që e konsideron qytet të rëndësishëm, se është vendlindja e "Mesharit" të Buzukut, librit të parë në gjuhën shqipe, që në të kalaurën ishte shquar për shumë objekte të kultit. Ja, dhe ky do e përjetojë poshtërimin dhe rrënimin e ngadalshëm: nuk mund të zbriste as në Scodra, kryeqendrën e dikurshme të Ilirisë, që e kishte vetëm një vrap. Ishte ngritur ai muri. Po çzjanë këta kufij që edhe njerëzit e një gjaku i tëhuajsuaka ?
Damkë të rëndë la në kujtesën e kombit dhe viti z45 i shekullit të kaluar. Për

tragjedinë e Tivarit u shkruan poezi e libra, që pak na kujtohen disa. Çapriqi kësaj të zeze do i qaset duke kapur detaje domethënëse e duke kërkuar elemente shprese, pra nuk e pranon harresën: "plisa të bardhë çon deti në jetën time" dhe i shënon ekzekutorët e asaj kasaphaneje: "vagonët e kuq me yll" si dhe viktimat " plisat e bardhë" për ta mbyllur një tragjedi të dhimbshme njerëzore me rënien e sahatkullës. Por poeti do bindet se para tij ngriteshin kufij e mure, që do i elaborojë si terror të mendjes së errët.

**Muri, ai përbindësh**

Hapësira që fillon aty diku dhe mbaron te muri, Basri Çapriqin e tmerron, i duket diçka absurde. Sheh se çdo gjë është zbehur edhe dritarja nga e shihte Murin që e ndante nga ana tjetër. E çzkishte tej? E pathënë, mjegullinë; qëndron ajo perdja e hekurt që në kohë sistemesh na kishte folur Çerçili. Murin e sheh si një përbindësh. Ai nuk ngritet të kapërcehet, pra muri rrënohet. Ekzistimi i tij e tëhuajson, e mbyll në gëzhojë ku vështirë frymohet. Ngrit konceptin për të, se muri simbolizon frikën. Mes asaj madhësie tmerruese është e kufizuar dhe e coptuar çdo gjë, edhe hapësira para tij. Njeriu deri kur të mbetet rob i këtij farë Murit që nuk i shihet filli as mbarimi e nuk dihet kush e ngriti atë dhe pse hijon para Njeriut. Vënia e problemeve qenësore në spikamë Basri Çapriqin e shkëput nga poezia e hershme imazhiste me nuanca mitike, të cilat më vonë do i reflektohen si drita nostalgjike. Në tekstin e tij zënë të postohen tema të rënda. Ndeshemi me shenjat e para të poezisë konceptuale, ku hetohet dhe prania e frymës anglosaksone. Artikulimi është shpesh dhe dramatik. Problemet marrin një shtrirje të gjerë, ku shenjat dhe mesazhet do i lexojmë si fatkeqësi njerëzore. Poeti thekson: "të ndjek Muri se Ti Dheun At bart nën gjuhë", pra shtrohet pyetja: Mos erdh koha gjërat të shikohen në copëza dhe liria na qenka mbyllja në vete nga frika e Murit Gjigant? Na parafytyrohet poezia e njohur "Muret" e Kavafisit nga të cilat nuk mund të lirohej poeti e që i shkakton të papritura nga humbja e hapësirës dhe lëvizja e kërmillit që i përjetuam edhe ne. Në një situatë të tillë vërejmë se Muri i ngritur rreth tij e që e shkruan me shkronjë të madhe do e sjellë te një përfundim jo bash i lehtë. Përballja me të shkakton dhembje, se dritarja vazhdon të zbehet dhe shikimi të mbetet diku në kornizat e fatkeqësisë. Vërtet çzduhet bërë të lirohemi nga ajo dhe Muri lëvizës? Borgesi thoshte: " Në letërsi gjithçka është mister, gjithçka i ngjan një lloji magjie". Shikimin nga dritarja që zbehet poeti e mbyll me një buzëqeshje të skajshme ironike: "njerëzit janë të përkryer/ e bartin nën gjuhë Dheun At. Ligjërimi u drejtohet shpërbërjeve

jo vetëm të sistemeve, por edhe popujve. Sintagmën Dheu At linguistika bashkëkohore do e interpretojë si diçka të çrëndomtë, siç do të veprojë ndoshta edhe me titullin e përzgjedhjes "Burimi nën gjuhë", një sintagmë jo e zakonshme. Ky çrëndomtësim gjuhësor shpalon ironinë e tij rrënuese, karakteristikë e krijuesve që nuk pajtohen me kanune të asnjë sistemi. Kujtoni njeriun e ri të diktaturës, pas rënies së sistemit ai nuk do të mund të gjendet në hapësirën, se kishte probleme me hapësirën. Poeti e vë në tallje regjimin diktatorial dhe ndien dhembje për njeriun që eksperimentohej me të në laboratorin e tij. Dhe moralin pa etikë poeti na e thotë përmes një lavireje dhe dy ministrave, njëri i ushqimeve dhe tjetri i industrisë së rëndë, i vë përballë raportet njerëzore dhe nxjerr kontradiktat si barazim grotesk mes sistemeve. Në një mjedis tjetër njeriu i ashtuquajtur i ri na del figurë tragjike, ku morali shndërrohet në monedhë (Vasha nga Lindja prostitutë në Romë). Zhgënjimi është më se njerëzor, se mbyllja hermetike ishte katastrofale. Pajtohesh edhe me turpin, krimin, vandalizmin. Tëhuajsimi ishte i thellë dhe lypset të kthehen gjërat në normalitet. Pra, dhe sarkazma e poetit: "Të lodhin heronjtë dhe kurvat", është akuzuese për atë që ndodh në një kohë kaosi, që poeti do e forcojë këtë me poezinë "Vullneti i popullit" ku shkaktarët i sheh te shteti, i gatshëm të bëjë çdo gjë kur nuk përfillet ligji. Prodhuesit e dhunës janë të zotë sa e besdisin edhe poetin: "Ju kur të doni/do pjellë macja. Ja deri ku Muri Gjigant i çoi popujt, që ishin shkëputur për një kohë të gjatë nga grigja njerëzore dhe ishin detyruar të fshihin nën gjuhë Dheun At, që është njëherazi dhe pezmi i poetit ndaj tkurrjes së vazhdueshme të hapësirës së tij.

**Mes lirisë dhe anarkisë**

Liria ëshët e shenjtë dhe i ka rregullat e veta. Pushton dhe shpreh guximin dhe bukurinë njerëzore. Por shpesh në emër të saj ndodhin dhe gjëra makabre. Thuhet se shqiptarët më shumë u vranë në kohë paqeje se gjatë LNÇ. Kufijt dhe Muri e kishin shtyrë poetin të dyshojë në lirinë. Në kohën e diktaturës terri kapërdiu edhe të pafajshëm. E tëhuajsoi njeriun, e shndërroi në asgjë, e gërditi nga vetja dhe rrethi, sepse kufizimi i lirisë e solli në situatë poshtëruese. Megjithatë, guximi njerëzor nuk prajti, u shtruan dhe pyetje tejet rrënuese: çfarë vizioni dhe të ardhmeje mund të ketë një vend ku "liria vret" (Fatos Arapi), pra liria mund të jetë edhe "një faj i rëndë" (Basri Çapriqi) keqpërdorimi i saj shpie deri te kriminizimi i saj. Në veprën "Njeriu i revoltuar" Albert Kamy vinte në spikamë se revolta e vë njeriun në veprim. Nga ky pikëshikim e zë edhe ligjërimin e Basri Çapriqit për lirinë që e refuzon bizaren, se mes lirisë dhe anarkisë lëviz arsyeja. Gaz i hidhur i Çapriqit: "sa ditë e bukur me vdekë për veten time"(Frutat bizare) na nxit të mendojmë. Do të thotë se mjaft vdiqëm për të huajt, urti që duhet bartur te xhepi i zemrës.

## Intima

Fletë e re në poezinë e Basri Çapriqit është Intima, lirikë e pastër e me një imagjinatë të bujshme. Ajo që e dallon këtë poet nga të tjerët është se përmbajtjet i fisnikëron dhe i rri anash banalizimit, që në letrat shqipe ka zënë të jetë mjaft i pranishëm. E bukura shpie te madhështia. Floubert thosht

## IDOLATRIA BOLSHEVIKE SHQIPTARE

Sa është larg Qyteti Stalin nga Mitrovica e Titos

Shqiptarët janë nga popujt që kanë humbur më së shumti njerëz në Luftën e II Botërore, krahasuar me numrin e banorve. Njëzet e tetë mijë vetëm në Shqipërinë me 2800 km2. Një viktimë në çdo një km2. Dhe kush do të kishte besuar pas asaj lufte të përgjakshme, në ato ditë te entuziazmit revolucionar komunist se pas gati një gjysmë shekulli lirie ata fitimtarë mbi fashizmin do të jenë humbësit më të mëdhenj të lirisë se tyre. Dhe kush do të kishte besuar se për ta fituar sërish atë liri të humbur 45 vjet me radhë duhet përsëri te luftojnë. Lufta tash ndryshon esencialisht, sepse duhet luftuar kundër vetvetes nga e cila duhet fituar lirinë e shkelur. Të gjithë popujt e mbetur në pjesën socialiste të rregullimit shoqëror, këto ditë të agonisë socialiste numërojnë humbjet kombëtare gjatë kësaj kohëzgjatjeje të perandorisë së kuqe. Derisa ata kanë pasur mundësi t'i kenë edhe shifrat e sakta të humbjeve sepse e kanë përfunduar epokën, unë mund të supozoj sepse populli im ende s'e ka përfunduar këtë epokë, sadoqë i pari ka hyrë në të, në agimin e kuq, pas Luftës së II. Ekziston një lojë, rregullat e së cilës parashohin se ai që hyn i pari, i fundit del nga loja.



Derisa gjendesha në Beograd në prag të festave të mia kombëtare 78 vjetorit të shpalljes së pavarësisë, 45 vjetorit të hyrjes në socializëm dhe posaçërisht të 800 vjetorit të shtetit të parë shqiptar, më bënë përshtypje dy botime që shiteshin në rrugën e Knjaz Mihajlllt, "Otadzbinä' (Atdheu) dhe " Velika Srbija" (Serbia e Madhe). Titulli "Otadzbina" i gazetës cirilike te Beogradit as që më ra në sy, sepse sot është një nga fjalët më inflatore, por teksti i shqiptuar nga shitësi i gazetave në rrugë më ngacmoi veshin me atë intonim alarmues: Iu që s'keni atdhe, blene atdheun". Titulli "Velika Srbija" i botimit tjetër që i rrinte në anën tjetër të rrugës vetëm c plotësonte dhe e precizonte atë absurd të shitjes dhe blerjes së atdheut. Kureshtjen time për të parë atë shfaqje të shitjes c blerjes së atdheut, nuk e zgjoji dëshira ime për të blerë atdhe sepse kurrë s'kam pritur se mund të dalë ne treg një artikull i atillë, Por vetëm interesimi që më lindi për të parë se kush shet zakonisht dhe kush blen rëndom atdhe. Më në fund pashë se

ata vetëm bënin tregti ndërmjet veti në dy anët e kundërta të së njëjtës rrugë të shtruar që nga Mesjeta. Ata të "Velika Serbisë", nxitonin të blenin atdhe kurse ata të "Atdheut" përpiqeshin t'u shesin mall fals atyrc të "Velika Serbisë". Dhe pastaj i ndërronin vendet, ata të "Velika Srbija" fillonin shitjen e mallit e ata të "Atdheut" nxitonin ta blenin sa më parë si atdhe.

Derisa po ndigja këtë lojë amhiciesh në Beograd, presioni asociativ më kujtoi rrëfimin tragjik të qenies sime kombëtare të agimit të sozializmit të artikuluar si heqje dorë nga hapësira e vet shpirtërore e që ma kish treguar miku im që tash është në moshë të shtyrë. Derisa gjendej në studime në Zagreb, menjëherë pas Luftës, kishte takuar rastësisht dy bashkatdhetarë nga Lushnja, të cilët i kishte ngacmuar për atë slloganin c njohur te Trieshtës: "Zivot damo Trst ne damo" që për çudinë time, pas Luftës ishte brohoritur edhe në Shqipëri. Ju mund të interesoheni për shqiptarët, u kish thënë, para se të shkoni aq larg. Ata ishin përgiigjur triumfalisht si në Frontin e Sremit, "Ju jeni mirë edhe jashtë kufijve, sepse jeni në socializëm. Ne duhet të luftojmë për vëllezërit tanë të Trieshtës të cilët kanë mbetur nën Kthetrat e Kapitalizmit.

Pas këtij argumenti marr guximin të deklaroj se socializmi dëmin më të madh kombëtar ua ka sjellë shqiptarëve në tërë hapësirën e llagerit socialist. Pse? Dy njerëzit me ndjenja të dëlira e që nuk dyshoj hiç në patriotizmin e tyre dhe në gatishmërinë per te dhënë edhe jetën kur e lyp atdheu, me një fjali humane e kanë shprehur tërë atë tragjikë të utopisë vetëvrasëse shqiptare të pasluftës.

Në instancën e fundit te utopisë së vet socializmi ka pasur karakter antikombëtar por atë trysni të ndrydhjes shpirtërore nuk e kanë përjetuar të gjitha kombet njesoj. Të mëdhenjtë kur kanë bërë restriksione të trashëgimisë historike kombetare, si nje nga kërkesat bazë te shoqërisë se re që niste së ndërtuari nga fillimi c që e kishte bërë ligj revolucionin e jo evolucionin, krijonin nje idolatri të re kombetare per ta zëvendësuar idolatrinë c vjetër mesjetare. Duke iu përmbajtur. këtij shablloni, komunistet shqiptare ne tërë hapësirën kulturore gjitheshqiptare, që ne ditet e para të pasluftës nisën restriksionet e trashëgimisë historike, më arsyetim, siç thoshin, të shfrytëzimit kritik te thesarit të trashëguar. Por, pjesën tjetër te procesit universal që quhej "krijim i nje bote te re" ata nuk e bënë si popujt e tjerë te llagerit socialist, por per t'u dëshmuar me bindshëm ne ortodoksinë c vet bolshevike ne vend që të krijonin idolatrine primitive kombëtare si gjithë bota e pacivilizuar komuniste, shkonin edhe nje hap me tej dhe krijonin si të veten idolatrine primitive antikombëtare të stapele të Rosisë. Nje nga detyrat e ngutshme te misionit te ri te pasluftës që i ishte bërë obsesion "bota e re" e që pastaj 45 vjet lëngoi nga mania e trashgimis kombëtare e që ne instancn e fundit nuk ngurronte ta deklaronte, ishte ardhja ne kete bote per të përmbysur boten e

mparshme, sie e quanin ata, te vjetër e të panevojshme për njeriun e ri Socialist. Ne atë Projekt afatgjate, absurdi më i madh shfaqet ne përmbysjen e toponimisë mijëvjeçare kombëtare që duhej te shënonte prfundimin e nje kohë te vjetër dhe ne krijimin e nje Toponimie të re, ideologjikisht të shëndoshë që do të bënte te mundur krijimin e nje idolatrie primitive per të nisur dëshminë që do t'u lihej brezave që vijnë se bota fillon prej nesh e me ne dhe per të shfaqur kënaqësinë per faktin se baballarët tanë s'kane bërë gië per te qenë më shekuj, vetëm kanë numeruar yjet tërë kohën Por, Ido absurd ka edhe nuancat e veta që e shkallëzojnë varësish nga hapësira ku shfaqet. Derisa pjesa me e madhe e popujve te vathës socialiste e zëevendësonin toponiminë e trasheguar me Idolatrinë e vet kombëtare te ideologjisë se shëndoshë shqiptarët shënojne presedence. Askush ne bot nuk shfaq habi per Leningradin apo Stalingradin sovjetik, ashtu siç nuk shfaq habi per 8 qytetet e Jugosllavisë, të emërtuar me emrin e Titos, por tërë bota e civilizuar, përveç inteligjencies meskine shqiptare, çuditet tej mase dhe nuk mundet të gjejë shpjegim logjik për Qytetin Stalin (kalk nga përkthimi mekanik i Stalingradit) të zhvendosur në brigjet mediterane të shtetit të, ngushtë shqiptar. Askush nuk do t'i çuditej Shqipërisë socialiste të kish pagëzuar ndonjë qytet me emrin e Enver Hoxhës udhëheqësin e Revolucionit, sepse ky ishte një stereotip normal për epokën e socializmit, diçka e provuar, diçka e provuar dhe e natyrshme për logjikën e "botës së re", por gjitkush i çuditet për importimin e një malli aq të rëndë në kohën kur një vend mund të gjejë me bollëk prodhime të atillë me etiketë të firmës vendese.
Mitrovica e Titos (kalk nga përkthimi i drejtpërdrejtë i Titova Mitrovica) që është ekuivalent i Qytetit Stalin (Stalingrad), është pagëzim i ngjashëm me kodeksin e idolatrisë se "botës së re" të cilin shqiptarët e pranojnë si fosil të një ekspedite pagëzuese të giysmës se dytë të, shekullit XX në tërë hapësirën jetësore shqiptare. Përse shiptarët ngurrojnë te krijojnë idolatrinë e tyre me paketim bolshevik shqiptar dhe përse atë e zëvendësojnë me idolatriantikombëtare.
Një kohë të gjatë njerëzit që i kanë prirë ndërtimit të "botës së re "shqiptare nuk kanë mundur ta bindin veten në madhështinë e vet dhe s'kane pasur guxim te pagëzojnë me emrin e tyre qytete të tëra. Si rezultat i kësaj ata shpesh kanë plasuar fotografi të rastit, të bëra krah por krah me udhëheqësit e mëdhenj te revolucionit, Stalin e Titon , për ta artikuluar revolucionaritetin e vet dhe besnikërinë ndaj kauzës së proletariaiti ndërkombëtar. Ekzemplarë tipikë janë fotot e Enverit me Stalinin dhe Fadil Hoxhës më Josip më Bronzin. Kur më në Fund kanë marrë zemër dhe e kanë bindur veten për madhështinë e vet, ka vërshuar një lumë i paparë i pagëzieve të institucioneve e kooperativave, i organizatave të pionierëve e i universiteteve, i kantierëve punues e i komisioneve ideologjike,

për ta socializuar atë bindje edhe te mileti. Dhe kjo është krejt normale e në vazhdën e te njëjtit model që strihet në tërë hapësiren onomastike bolshevike evropiane ku nuk mund të ketë tepri dhe inflacion emërtimesh sepse nuk ekziston ndjenja e masës dhe kufiri që mund të ndalë pasionet.Një nga specifikat e tejkalimit te kufirit të masës në planin omomastik bolshevik shqiptar është inflacioni i rritur dita ditës gjatë tërë 45 viteve të patronimeve karizmatike komuniste në folklorin dhe tekstet e këngëve shqiptare.Në kohën e vërshimit të pustetit absolut të idolatrisë bolshevike, shqiptarët s'kane mundur të bëjnë asnje çast jetë individuale 45 vjet më radhë, kudo që janë gjendur ata, përveç nëse kanë vendosur të bllokojnë tërësisht mekanizmat receptuese të artit gjë që nuk mund të bëhet në hapësirën jetësore ku ka pasur pushtet partia bolshevike kudo në Evropë Ata s'kanë mundur të bëjnë jetë individuale sepse patronimet karizmatike të onomastikës bolshevike i kanë përcjellë në çdo kohë dhe në çdo vend; në gëzime familjare dhe në mort, në rrugë dhe në shtëpi në orar të punës dhe në uikend, në shtratin bashkëshortor dhe në pushim të lindjes, në mbledhjet partiake të mbrëmjëve dhe në ballot e vona të rinisë, me një fjalë kudo që ata kanë dëgjuar këngë popullore apo argëtuese. Po ç`është edhe më keq ata s'kanë mundur të bëjnë jetë të qetë individuale as kur kanë dalë dorë për dore me të dashurin apo të dashurën parqeve të qytetit ku kanë pasur nevojë të jenë më së shumti vetëm, sepse pranë rrugës apo pranë lulishtes në fasadat e ndërtesave të banimit apo në kantiere, në çerdhe apo në universitete, kanë ngritur grushtin lart patronimet e Revolucionit të Tetorit dhe të gjitha variacionet revoluacionare që kanë ardhur më vonë. Krejt ky inflacion idolatrik me fanatizëm ka qenë i dendësuar brenda kallëpit ideologjik të kampit socialist dhe që t'i përmbahet synimit esencial, krijimit të iluzionit se bota fillon prej nesh e me ne, kanë bërë restriksionin më të vrazhdë të trashegimisë kombëtare shqiptare. Herë herë prijësit e Revoluionit që 45 vjet rrjedh në paqe, tërthorazi, me rastin e shënimit të ndonjë ngjarijeje të madhe të historisë së mëhershme kombëtare, kanë lëshuar pe në revolucionaritetin e vet dhe kanë zënë në gojë ndonjë ngjarje apo personalitet dhe kanë lejuar të vendoset ndonjë bust, por kurrë nuk kanë lëshuar pe në kokëforësinë e ortodoksiz- min e vet ideologjik, per t'u lëshuar vend proporcional, sepse atëherë do të shembej synimi kryesor i "botës së re" së çdo gjë fillon prej vitit 1945. Shtatora e Stalinit në qendër të Tiranës dhe firma ë Titos në fasadën e ndërtesës qendrore në rrugën kryesore "Marshall Tito" në Prishtinë janë dy udhërrefyesit kryesorë që duhet t'u përkujtojnë shqiptarëve çdo mëngjes se historia e tyre fillon me këta dy bij im.' të mëdhenj të popullit (shqiptar) dhe se çdo gjë që është krijuar para tyre duhet të merret me rezervë sepse i takon botës së vjetër e të prapambetur. Në këto kushte, shqiptarët pranojnë deklaratën

vetëvrasëse kulturore të shpallur me dekret nga rovolucioni që rrjedh edhe në paqe, "luftën kundë shfaqjeve te huaja". Shablloni i ketillë ideologjik që lind në kohën kur populli shqiptar veç ishte zhytur deri në fyt në "shfaqjen e huaj" me vetëvrasëse të historisë së vet, s'është kurrgje tjetër vetëm një farsë e përsëritur mijëra herë në pakëtim e patetikë të njëjtë edhe në vendet e tjera te kampit, e, kishte për qëllim mbrojtjen e shfaqjes së huaj ideologjike të Azisë nga "Shfaqjet e huaja" estetike të Evropës së civilizuar të cilës, populli shqiptar organikisht e historikisht i takonte me shekuj.
Nëse popujt e tjerë të fatiti të njëjtë të zhvillimit të pasluftës socializmi i kish ngadalësuar ne zhvilimin normal kombëtar, popullin shqiptar cëe ka bIlokuar plotësisht në plan shpirtëror. Fati specifik i zhvillimit të shqiptarëve në Evrope ku në prag të hyrjes në socializëm kishte shkallën maksimale të analfabetizmit dhe përgatitej të themelonte inxtitucionet moderne arsimore, shkencore e kulturore te botës së qytetëruar, bëri që shqiptarët ta përjetojnë më rëndë atë barrë kanonizimi ideologjik për të pasur ndrydhjen e shpirtit shqiptar në tërë hapësirën jetësore. Të tjerët, kush më pak e kush më shumë trashëgonin qendra të mëdha universitare e akademike, industriale e kulturore sepse kishin pasur rrugë më te qetë cëe më të hapur të zhvilimit të mëparshëm andaj edhe më lehtë do ta bëjnë kapërcimin në magjistralen që e kishin lëshuar për një kohë 45 vjeçare të aksidentit vërshues revolucionar.

# PREND BUZHALA

Prend Buzhala u lind më 1 nëntor 1951 në Çabiq të Klinës. Filloren e kreu në Ujëmirë, gjimnazin në Klinë, fakultetin filologjik (gjuhë e letërsi shqipe) në Prishtinë. I ndoqi edhe studimet postdiplomike, po për shkak të burgosjes politike më 1982, iu ndërprenë nga regjimi i kohës, ashtu siç iu ndalua edhe botimi i shkrimeve dhe e drejta e punësimit.
Shkrime letrare botoi prej vitit 1967. Shkruan poezi, prozë, kritika e studime letrare, publicistikë. Gjatë tri dekadave të fundit ishte i angazhuar në lëvizjet nacionale, politike e kulturore të kohës. Për këtë arsye, për dy dekada rresht u përndoq nga organet shtetërore të ish Jugosllavisë e sidomos nga ato serbe, kështu që gjatë viteve '90 të shekullit që e lamë pas, u arrestua e u keqtrajtua dhjetëra e dhjetëra herë nga milicia e paramilitarët serbianë. Për arrestimin e fundit të tij, lexo: http://www.kosova.com/arkivi/1997/i980602c.htm.
Gjatë luftës së fundit në Kosovë, raportonte nga zonat e luftës për disa media. Punoi profesor i gjuhës e letërsisë shqipe në shkollën e mesme të Klinës (1976-1982, 1992-1996), drejtues i arsimit komunal të Klinës (1995-1999), redaktor në gazetat "Fjala" (1990) e "Bashkimi" (1991) të Prishtinës, korrespondent i gazetave "Bujku" e "Rilindja" (1995-shkurt 2002), pastaj te "Epoka e re", Radio Rilindja, "Express" i Prishtinës, redaktor i faqeve të kulturë në të përjavshmen "Focus" të Prishtinës (2006-2008). Punoi edhe zyrtar arsimi (2001-2003). Tash është drejtues i Bibliotekës Publike "Kongresi i Manastirit" në Klinë. Ka qenë ndër themeluesit e themelues i disa revistave lokale të Klinës, si "Jehona e Dukajginit " (vitet '70 e këndej), "Ylli", "Synimet", "Tribuna", "Profili" etj. Është redaktor e recensues i qindra botimeve në dy dekadat e fundit.

**Disa nga çmimet letrare e publicistike:**
Çmimi i gazetës "Rilindja" për gazetarin më të mirë të decenies gjatë viteve '90, 12 shkurt 1999,
Çmimi "Agim Ramadani", në Takimet e Dom Mikelit, Stubëll, shtator 2008, për poezinë më të mirë, me titull "Nga ligjërimet e Nji Plake Ditën e Shën Premtes",
Çmimi "Ora e Tahir Deskut" për veprën më të mirë, "Kode poetike të mbijetesës shpirtërore", shtator 2009, Klinë,
Çmimi "Fondi Akil Mark Koci", për kontribut në kulturë e në krijimatrinë artistike, në Takimet e Dom Mikelit, Stubëll, shtator 2009.

**I. Veprat në poezi:**
O Amë, o Amë, 1995.
Për kë bie këmbanë e re, 1998.
Shtatë seanca pranë Apokalipsit, 1998.

Prend Buzhala ne promovimin e vepres se Anton Nik Berishes, Prishtine 2008

**II. Kritika, studime monografike, vështrime:**
Metafora e vendlindjes, 1999.
Përqasje estetike, 2000.
Ex libris - I, 2003.
Odeoni i fjalës, 2003.
Shkrimtari pranë buzëqeshjes. Studim mono-grafik për letërsinë për fëmijë të Ali Huruglicës, 2005.
Muza e zemrës, 2006.
Temë dhe tekst,- Shkup, 2006.
Muza e Kujtesës, 2007.
Aty ku krizat i besohen engjëllit (Ndërko-munikime estetike: arti - literatura – lufta), 2008.
Res Publica e shkrimtarit, (Ese, trajtesa), 2008.
Kode poetike të mbijetesës shpirtërore/ Mbi romanet për të rritur të Anton Nikë Berishës, Argeta LMG, Tiranë, 2009.
Gjenitivi i lirikës - poezia e Mirko Gashit, 2009.



**III. Roman:**
Moisiu fluturonte me Qerren e Zjarrtë, 2003.

**IV. Publicistikë:**
Lartësimi i lirisë. Monografi për mësuesin dëshmor Ismet Rrahmani, 2002.

**V. Përgartiti për shtyp:**
Testament letrar, Mendimi kritik për veprën e Ramadan Mehmetit, me komente, Prishtinë 2008.
Të kuvendosh nën shenjën e Euterpës, Intervista të Akil Mark Kocit dhënë mediave 1976-2008, Prishtinë 2009.

# NEXHAT ÇOÇAJ

Nexhat Çoçaj u lind më 2 shkurt 1964 në Gjonaj të Hasit. Shkollimin fillor e filloi në vendlindje dhe e përfundoi në Ferizaj, ku kreu dhe shkollën e mesme. Fakultetin Filologjik, Dega Letërsi dhe Gjuhë Shqipe e kreu në Universitetin e Prishtinës, ku I ndoqi edhe studimet pasuniversitare.
Me krijime letrare ka filluar të merret qënë shkollën fillore, një kohë ka punuar gazetar, merret edhe me studime në lëmin e kulturës dhe traditës popullore. Është bashkpunëtor I jashtëm I Institutit Albanologjik të Prishtinës dhe anëtar i Shoqatës së shkrimtarëve të Kosovës.
Gjat kohës së luftës (1998-1999) qe I angazhuar në UçK, në shtabin "Njëmishi" e pastaj në brigadën 126 "Hasi"-përgjegjës për informim - (Leka).
Punon në gjimnazin "Gjon Buzuku" në Prizren, paralelja në Gjonaj, dhe është drejtor I ndërmarrjes botuese "Pjetër Bogdani".
(Këto të dhëna I takojnë vitit 2000), të nxjerra nga libri;Bartësit e lirisë.
Tani punon në Ministrin e Arsimit në Prizren. Jeton në Prizren.



**Ka botuar disa libra:**

KLONI (roman), NB "Pjetër Bogdani", 1997.
NUIP-I (roman), "Rilindja, 1999,
BARTËSIT E LIRISË (biografi e letrarizuar për dëshmorin e kombit Haxhi Hotin), NB "Pjetër Bogdani", 1997.
SHPRESA (roman), "Gjon Buzuku", 2001
SHTIGJEVE TË LIRISË, (Nga kuizi I diturisë në nderim për Remzi Ademajn dhe dëshmorët tjerë të Kombit), - tri ribotime, Prizren, 2009.
RRUGËTIMI. (poezi), LSHK, në Prizren, 2009
Ka botuar dy romane tjera në Tiranë.
Jeton në Prizren.

(Ka të botuara edhe disa libra dhe fletushka, për të cilat na mungojnë të dhënat, Gëzim Ajgeraj - Zvicër, tetor 2009).Jeton në Prizren.

**Dosja blu (Pjesë nga romani)**

**PROLOG**

Orë të tëra kishte që Eltoni po rrokullisej në shtrat, herë në krahun e majtë, e herë në të djathtin, pa i thënë asnjë fjalë shokut të tij Erzenit, i cili gjithashtu ishte zgjuar dhe po rrinte i heshtuar në shtratin tjetër karshi Eltonit. Ndonëse, errësira zakonisht e ndjell gjumin, për këta dy, ndodhte e kundërta. U shtohej pagjumësia dhe u shtoheshin shqetësimet. Asnjëri prej tyre s'e merrte guximin, që t'i shfletonin ato që meditonin në errësirë, aq më shumë pezmatoheshin plagët e jetës, duke i dhënë krah edhe më shumë emocioneve.
Eltoni, shumë herë deshi të ngrihej nga shtrati dhe të shikonte terrin jetëngrënës, që mbretëronte në qelitë e burgut. Por, kur i kujtoheshin fjalët e prokurorit fracez, Zhosen Brigs, që i pat thënë në një nga seancat e para, se " Për ne dëshmitë, apo siç po i quani ju "shpifjet", nuk janë gjë tjetër, veçse të vërteta, që peshojnë më shumë se lufta dhe gjaku juaj...", sikur e kapte një tmerr edhe më i madh dhe sërish vazhdonte rrotullimin nëpër shtrat që nga e para, për të vazhduar torturën shpirtërore.
- Ende s'të mori gjumi? – ishte pyetja e parë e Eltonit, që ia bëri Erzenit, prej se ishin kthyer nga salla e gjyqit.

- E ku të merr gjumi, kur errësira po më topitë si çekan, - ia ktheu Erzeni.
- A mos po të duket edhe ty, se dikush tjetër është mbështjellur me lëkurën tënde?!
- Kjo do të ishte edhe përgjigja më e mirë për ne dhe për banorët e mbretërisë së errësirës, pasi që drita po vritet nga njerëzit tanë dhe kot e kemi të shpresojmë se hidrocentrali i gjakut të dëshmorëve, mund ta ndriqojë këtë errësirë. Me vetëdëshirë, populli ynë po futet në të.
- Pse populli, ç'lidhje ka populli me këtë punë?!
- A nuk e të kujtohet zëdhënësja e UNMIK-ut, zonja Manuel, e cila tha se në arrestimin e pjestarëve të TMK-së po i ndihmon edhe populli.
- E dëgjova, por nuk ma merr mendja se thënia e saj qëndron krejt ashtu. Edhe ajo është njëra ndër praktikantet e politikës që kursin e ka kryer në Beograd.
- Po të mos jetë kështu, as ne nuk do të ishim këtu, e as ata pas nesh, të cilët do t'i zënë vendet tona në hetuesi.
- Dhe?
- Dhe po vërtetohet mendimi i Paulit, që na pat thënë gjatë luftës se " ju shqiptarët, dalloni nga njerëzit tjerë të botës, sepse dëshironi t'i njihni të tjerët, pa

e njohur vetveten. Prandaj, mirë do të bënit, sikur të filloni ta njihni vetveten, sepse kjo do t'ju hakmerret herët a vonë ".
- Po atëherë, kush ka të drejtë në këtë mes, ne, apo ata, që shpifën për ne. Apo, ndoshta ata që u besuan atyre shpifjeve?
- Në këtë kohë, të gjithë kemi të drejtë!
- Si të gjithë?!
- Sepse koha është e të gjithëve dhe të gjithë duhet t'i shijojnë frytet e kësaj lirie.
- Për cilën liri e ke fjalën?
- Për atë që e ëndërronim gjatë ditëve sa ishim në male.
- Mendova se po flet për lirinë që sot po mbretëron në Kosovë!
- Edhe kësaj i thonë liri, përndryshe edhe ne do të ishim pranë familjes sonë!
- Nuk besoj se do të ketë liri në këtë vend, përderisa shqiptarët flasin me gjuhën e Luc Bergerit e të shumë të tjerëve, që për interesa të vendeve të tyre, janë në gjendje t'i blejnë ndjenjat e shqiptarëve me çmimin më të ulët se falas.
- Për këtë, thashë se lira është e shtrenjtë dhe e madhe. Në këtë liri, njerëzit shiten lirshëm edhe për ato çështje që u ndalohet dalja e tyre në treg.
- Disa po mendojnë se fytyra e njeriut është e madhe, në të cilën mund të mbjellësh, helm dhe ilaç, për ta helmuar vetveten, e për ta shëruar armikun.
- A thua nesër, çfarë do të ndodhë me ne? A do të arrijnë avokatët tanë, që ta bindin trupin gjykues për montimet e akuzave tona? - pyeti Erzeni.
- Jam mëse i sigurtë, Erzen, se sonte është nata e fundit që po e kalojmë në burg. Të gjitha montimeve do t'u vijë fundi, atëherë kur njëri nga avokatët tanë do t'ua dorëzojë "dosjet blu" trupit gjykues, - tha Eltoni dhe vazhdoi:
- Po më duket se po e dëgjoj zërin e kryetares, duke pranuar publikisht se dëshmitë e deponuara të këtij procesi, paskan qenë të montuara dhe të nixtura për motive politike, "Andaj, publikisht u kërkojmë falje të akuzuarve dhe me këtë rast e shpalli të mbyllur këtë proces gjyqësor, duke e vërtetuar pafajsinë e tyre ", - fliste Eltoni duke imituar gjyqtaren, Elta Kalstrin.
- Ndërsa unë sikur nuk po u besoj shumë atyre dosjeve, ndoshta nga fakti se nuk kam pasur kënaqësinë t'i shoh vetë ato, - ndërhyri Erzeni.

- Do të bindesh nesër, kur prokurorit francez, Zhosen Brigs, do t'i dalin në shesh gënjeshtrat e eprorit të tij!
- Po në punë, a thua do të mund të kthehemi?
- S'e besoj!
- Për arsye të mos kthehemi në punë, meqë për asgjë nuk jemi fajtorë?
- Ndoshta, edhe këtu qëndron edhe esenca e këtyre proceseve të montuara që ta

zbrazin kalanë mbrojtëse të TMK-së, duke na etiketuar një nga një…
Pasi u morën vesh, që nesër asnjëri prej tyre të mos flasë qoftë edhe një fjalë, pas fjalës së avokatëve, pos nëse ata kërkojnë nga këta. Eltonin dhe Erzenin i zuri gjumi, të bindur se kjo natë do të ishte e fundit e tyre në këtë burg dhe larg familjes së tyre.

## PJESA E PARË

- Mirë se keni ardhur, të nderuar miq, - tha Merxhan Uizerku, duke e ngritur gotën me shampanjë, të cilën e nxori nga vitrina, dhe iu afrua tyezës së shtruar pikërisht për këtë takim.
Pas kësaj përshëndetje, ngjashëm me Merxhan Uizerkën, vepruan edhe të tjerët duke i cakrruar gotat për miqtë e ardhur në këtë takim. Ky takim, ndonëse ishte paraparë për më herët, u organizua në të njëtën shtëpi, ku ishin takuar edhe para një viti po për të njejtin qëllim. Në mesin e shokëve më të besuar të nikoqirit Merxhan Uizerkës, ishte Besnik Shala, Avdi Uka dhe Valdet Isufi, ndërsa në grupin e shokëve të Luc Bergerit, ishte një gjyqtar, njëherit përfaqësues i sigurimit të ambasadës franceze në Beograd dhe një tjetër mik i Bergerit.
- Nuk e prisja, zoti Merxhan një situatë të këtillë, që të vinte në Kosovë kaq shpejt, pasi që ndodhi çdo gjë më ndryshe nga ato për të cilat patëm biseduar para fillimit të luftës. Në mos gabohem edhe gjatë luftës patëm biseduar përmes një bisede telefonike nga Franca, apo nga Beogradi,- tha Luc Berger, pasi e piu përgjysmë gotën e shampanjës.
- As ne nuk kemi shpresuar, se në këtë mënyrë do të çlirohet vendi. Ishim të bindur se luftrat nuk janë prespektiva e asnjë vendi, por përkundrazi ato e shkatërrojnë çdo vend dhe popull, - ia ktheu Merxhani, Luc Bergerit.
- Kështu duhet të mendoni edhe në të ardhmen, poqese dëshironi që edhe më tej të shikoheni me sy të mirë, jo vetëm nga ne francezët, por edhe nga të tjerët që sot gjenden në Kosovë.
- Ashtu do të dëshironim që të jetë, por me gjasë shpresat tona kanë perenduar me të zbritur nga malet ushtarët e UÇK-së, të cilët në fakt po gëzojnë autoritet në popull. Ndërsa ne, kanë filluar të na shohin me një sy krejt tjetër, - plotësoi Merxhan Uizerka.
- Kjo varet nga ju, se sa do të angazhoheni në të ardhmen, që jeta e atij autoriteti të zgjasë. Por të jeni të bindur se tash keni mundësi më të madhe në organizimin e sandazheve kundër ushtarëve, qoftë në zbehjen e vlerave të luftës, qoftë në nxjerrjen e tyre para gjyqit, për mos përfilljen e vullnetit tuaj politik. Sepse ne

nuk shohim ndonjë prespektivë përmes tyre, aq më pak ne francezët. Vetëm amerikanët, ende janë të bindur se ushtarët e UÇK-së dhe udhëheqësit e tyre, janë pala me të cilët mund të bisedohet. Ndërsa ne dhe italianët, jemi të bindur se me ju mund ta zbehim ndikimin e tyre për një kohë të shkurtër, - tha Luc Berger, fytyrën e të cilit e mbuloi një buzëqeshje pas shqiptimit të këtyre fjalëve.

- Nuk e besoj, se mund të ndodhë një mrekulli e tillë të paktën për momentin, - ndërhyri Merxhan Uizerku dhe shtoi :
- Punët janë duke shkuar në atë drejtim sa, ose edhe në ta pranojmë luftën dhe sukseset e saj, ose skajshmërisht të mbesim në rrugën tonë, sepse liria ka ardhur falë angazhimit tonë politik.
- Është fakt, se me shpejtësi nuk mund të ndryshohet asgjë. Ne, që sonte duhet të bisedojmë për shumë gjëra, kurorëzimi i të cilave duhet të mos bie në sy, as nga ana e popullit, e as nga të huajt në mënyrë që të mos lind kurrfarë dyshimi, - ia ktheu Bergeri.
- Ne siç ju thashë, jemi në ethe edhe të shetisim të lirë, e lëre më të kurorëzojmë ndonjë veprim, që thoni ju, zoti Berger,- ndërhyri Merxhan Uizerku.
- Aq më mirë që ndiheni të frikësuar, sepse shqetësimet tuaja reflektohen në popull. Në anën tjetër, ju duhet të angazhoheni në realizmin e projekteve që i kemi planifikuar, për të cilat sonte do të bisedojmë. Kuptohet fillimisht në vija të trasha, ndërsa për hollësira do të kontaktojmë herët tjera, pasi që këtë herë do t'i kemi edhe të shkruara disa nga udhëzimet dhe propozimet tona konkrete,- tha Luc Bergeri dhe ia dorëzoi Merxhan Uizerkës një zarf të trashë ngjyrë blu.
- Do të thotë, këtu janë të gjitha ato të cilat i kërkuam nga ju? – u ngut të pyes Merxhan Uizerka.
- Po edhe pos disa gjërave që keni kërkuar, këtu i keni edhe disa shtojca, që po deshët ju mund t'i elaboroni edhe më hollësisht. Besoj, se i ndihmojnë kësaj çështje në mënyrë më profesionale, meqë të gjitha këto janë të përgatitura nga ekspertët më të njohur që kemi në Francë.
- Faleminderit shumë!- tha Merxhan Uizerka, pasi ia dha zarfin e kaltër ta mbante Besnik Shala.
- Mua më la përshtypje çështja se ju keni filluar të mos e ndieni veten të sigurtë?- u ngut ta merrte përsëri fjalën Luc Berger për ta vazhduar bisedën lidhur me atë çështje që bënte fjalë edhe strategjia e dosjes, dosje të cilën sapo ia dorëzoi mikut të tij.
- Me thënë të vërtetën, po, - ia ktheu Merxhan Uizerka, duke e kuptuar plotësisht qëllimin e bisedës.
- Unë do të shtoja se edhe nëse e ndieni veten të sigurtë, duhet të paraqiteni se

po frikësoheni. Madje, se jeni të rrezikuar nga njerëzit e malit, por jo të gjithë. Por disa duhet t'i keni, që do të shoqërohen me ta, por që të jenë ata ndër më të besuarit. Puna e tyre është shumë e rëndësishme për përmbushjen e pikave strategjike të kërkesave që i keni këtu në udhëzimet që ua dorëzova.
- Më falni që po ndërhyj, por desha të di se a ka nevojë që të shikohen këto pika orjentuese e strategjike edhe në aspektin juridik? - ndërhyri të pyes Besnik Shala, që i rrinte përkrah Merxhan Uizerkës.
- Disa nga pikat janë shumë të ngutshme, që kërkojnë në plan të parë, pikërisht mbështetje të fortë juridike, - u përgjigj Berger dhe pa pushuar fare vazhdoi :
- Më falni, por desha të di se çfarë jeni ju me profesion? – iu drejtua Besnikut.
- Jurist.
- Shumë mirë. Atëherë këto çështje, më tepër paskan të bëjnë me juve pas fazës së parë. Ndërsa për ndihmë profesionale, këtu me mua është edhe zoti Shvic, përfaqësues i sektorit të sigurimit në ambasadën tonë në Beograd. Ai ka një përvojë të madhe dhe të bujshme në fushën e juridiksionit, - tha Luc Berger duke ia prezentuar juristin Shvic Besnik Shalës.
- Edhe nga ana jonë, mund t'ju them zoti Berger, se zoti Shala është njeriu më i përgatitur në këtë profesion, - plotësoi Merxhan Uizerka.
- Më vjen mirë dhe për çdo gjë do të merreni vesh me zotin Shvircin. Ai është në kontakt të vazhdueshme me shokët e tij më të ngushtë, që të pranojnë të vijnë në Kosovë në administratën e UNMIK-ut, përkatësisht në shtyllën e drejtësisë. Ata do të punojnë këtu qoftë si gjyqtarë, qoftë si prokurorë, - tha Berger duke iu drejtuar Besnik Shalës.
- Mirë do të ishte sikur disa nga këta miq të kërkojnë që të vijnë edhe në qytetin e L, sepse edhe kryeadministratori është nga Franca.
- Gjithçka që varet nga ne do të jetë në shërbim tuaj. Por edhe nga ana juaj, duhet të jetë gadishmëria për bashkëpunim, sepse për ndryshe ne s'mund të bëjmë asgjë!
Pas këtij dialogu të shkurtër në mes të Besnikut dhe Luc Bergerit, Besniku dhe Shvic, u ndanë nga të tjerët dhe filluan të bisedojnë në mes tyre për detajet e udhëzimeve dhe për formën e bashkëpunimit të mëtejmë në mes tyre.
- Ç'është e vërteta, sapo të kthehem në Beograd do të përpiqem që t'ju krijoi një mundësi që ju vetë të vini atje dhe të bisedoni për të gjitha shënimet për ata persona që ju planifikoni të merret drejtësia me ta! – shtoi Shvic, pas një konsultimi të gjatë me Besnikun.
- Këtu në Kosovë, ka shumë njerëz të malit që duhet të merret drejtësia me ta, por si punë më e ngutëshme do të ishte që të interesohemi për disa prej tyre, të cilët kanë më shumë ndikim në popull, - u përgjegj Besniku duke e vënë buzën në gaz.

- Pavarsisht se për sa persona do të jeni të interesuar të mbledhni të dhëna, përsëri mbroj mendimin që listën e atyre ta merrni me vete kur të vini në Beograd. Ndërkohë, miqtë tanë do të na ndihmojnë, nëse jo për hatrin tuaj, atëherë për hatrin tonë me siguri se po, - plotësoi zoti Shvic.
- T'ju them të vërtetën, unë me disa prej të cilëve edhe tani i ruaj kontaktet në forma të ndryshme por nuk dua që të takohemi pikërisht në Beograd me ta për shumë arsye, - shtoi Besniku.
- Aq më mirë do të ishte edhe për ne, sikur takimet të mbahen në ndonjë vend tjetër për të mos lënë gjurmë për dyshim para opinionit, - u pajtua zoti Shvic.
Në anën tjetër, biseda në mes Merxhan Uizerkës dhe Luc Bergerit, vazhdoi duke i dhënë secili arsyet e veta të rëndësisë së këtij takimi.
- Të gjitha këto i kemi të qarta, zoti Berger, por e kemi paksa të vështirë rrugën që të depërtojmë në mesin e tyre! – shfaqi mendimin e tij me zë shterrues Merxhan Uizerka.
- Siç u kemi thënë edhe më herët, kreu ushtarak së shpejti do të shndërrohet në parti politike. Prandaj, vakumin e krijuar me atë rast ju në bashkëpunim me njerëzit tanë duhet ta shfrytëzoni maksimalisht. Ja për shembull, unë propozoj që në ditët e para t'i adresoni njerëzit tuaj në partitë që do të formohen. Por, këtu duhet të keni kujdes, që me ata njerëz, ju të mos keni kontakte publike, ose të shtireni sikurse i përbuzni thjesht për gjoja ndërrimin e bindjeve të tyre politike, - sqaroi Luc Bergeri.
- Mendoni, se mund të kemi sukses në këtë drejtim? - pyeti i shqetësuar Merxhan Uizerku.
- Sukseset me siguri se s'do të mungojnë nëse ata njerëz shpërblehen mirë!
- Për momentin, nuk kemi mundësi, sepse nuk kemi mjete materiale, - shtoi Merxhan Uizerka.
- Për këtë çështje, ju nuk keni pse mendoni, sepse do ta keni përkrahjen dhe ndihmën tonë, - ia ktheu Luc Berger.
- Të falemnderit për sugjerimet dhe shpresojmë se këto premtime edhe do t'i realizoni, në mënyrë që ne t'i vazhdojmë angazhimet tona atje ku kemi shprese se edhe rezultatet nuk do të mungojnë! – u shpreh Merxhani.
- Në sajë të kësaj që thamë, ju mund ta zgjeroni edhe listën e personave që mendoni se kanë ushtruar dhunë në popull duke i përfshirë këtu edhe ata që kanë ndikim në opinion në zbehjen e orientimeve tuaja politike, - shtoi Berger.
- Lufta, me gjasë, i ka përbirë të gjitha planet tona të së kaluarës, - ndërhyri shpejt Merxhani.
- Më falni që po ndërhyjë, por dua t'jua përkujtoj edhe një herë se nocionin luftë nga ana juaj, nuk duhet ta përdorni fare. Sepse me këtë i shfajësoni njerëzit që i

apostrofoni në listat, lista të cilat do të jenë të gatshme deri në fillim të shtatorit të këtij viti. Prandaj, në vend të luftës duhet ta përdorni fjalën konflikt, zënkë, mosmarrëveshje, apo me ndonjë shprehje tjetër. Gjithashtu, kujdes duhet të keni edhe me nocionin dëshmor, sepse me këtë nocion mund të manipuloni vetëm në raste tepër të rralla, para ndonjë audotiriumi të ngushtë vendor, ndërsa aty ku ju dëgjojnë të huajt, kurrë. Sepse nocioni dëshmor, idetifikohet me luftën dhe mund të rrëshqitni keq nga pozicioni që keni dhe që mendoni ta keni në të ardhmen, - plotësoi Luc Berger.
- Po si t'i quajmë ata që vdiqën gjatë konfliktit?
- Edhe pse e keni të sqaruar në udhëzimet që ua dorëzova, po jua them se nocionin dëshmor duhet ta zëvendësoni me nocionin viktimë. Në këtë nocion mund të përfshihen edhe të tjerët, pra edhe joshqiptarët. Vetëm në këtë mënyrë, ju do të jeni të përkrahur dhe të ndihmuar nga ndërkombëtarët.
- A mos ndoshta me këto nocione, e rrezikojmë subjektin tonë politik dhe qëllimet tona?!
- Përkundrazi, kjo ju ndihmon. Madje aq më mirë do të ishte sikur dikush nga ju të jetë i kërcënuar nga dikush, sepse do të kërkoni mbrojtje, jo me një herë, por më vonë. Populli pyet se pse po ndodhë kështu, pse po i ruajnë, nga kush, nga se po u ruakan, etj, - tha Berger dhe vazhdoi i qetë:
- Duke qenë më afër ndërkombëtarëve, ju do të jeni edhe më afër sigurimeve të tyre. Ju më vonë do t'u krijohen mundësi të bashkëpunoni me ta për t'i larguar digat në rrugën tuaj, e pse jo për t'i ngarkuar me faj edhe personat e listave, pavarësisht nga gjeneza e atyre ngjarjeve.
- Po si të arsyetohemi para subjekteve tjera politike - pyeti Merxhani.
Biseda me zotin Luc Berger do të kishte vazhduar edhe më tej, sikur një përcjellës i tij të mos i kishte treguar se po e kërkonin. Biseda telefonike që bëri Luc Bergeri, me një herë i dha kahje tjetër bisedës dhe takimit të tyre. Mee gjasë, të gjitha sqarimet fillestare ishin dhënë. Tani ata duhet të bënin biseda të lira. Biseda nuk ishte ndërprerë edhe pa qëllim, ashtu siç nuk ishte bërë thirrja e paqëllimtë. Meqë pas pak kohe, zoti Berger telefonin satelitor ia dhuroi zotit Merxhan Uizerkës duke i sqaruar mundësitë e telefonit.
Pak para se të afrohej koha e orës policore, u ndanë me njëri tjetrin duke i shtërnguar duart dhe duke e falenderuar për mirëkuptim të plotë. Të dy grupet, u ndanë të kënaqur nga rrjedha e bisedimeve, meqë çdo gjë shkoi ashtu siç kishte planifikuar zoti Luc Berger.
Më i pakënaqur nga ky takim, u nda Avdi Uka, i cili edhe kur shkoi në shtëpi, nuk arriti t'i zbërthente të gjitha detajet e bisedave e as të atyre udhëzimeve, të cilat, jo vetëm se nuk i pëlqyen, por iu dukën se ishin në kundërshtim me ndjenjat e tij.

* * *

Monotoninë e ditëve të gjata të atij fillim gushti të vitit 1999, e thyen udhëzimet për kompletimin e dosjeve, që parëmbrëmë ia dorëzoi zoti Luc Berger me bashkëpunëtorët e tij.
Merxhan Uizerku, pasi shfletoi për herë të katërt udhëzimet e Luc Bergerit, mori frymë lirshëm. Atij iu bë se nuk po mund të ngopej me frymë sikur të kishte vrapuar gjithë ditën. Ndoshta këtë ia sillnin edhe ditët e gjata, që i kalonte i mbyllur në dhomën e tij të punës, me përjashtim të atyre momenteve kur atë e vizitonte dikush nga shokët, apo nganjëherë qetësinë ia prishte edhe zilja e telefonit.
"Siç duket, më në fund, diçka do të bëhet...."-, i tha vetes për t'i dhënë shpresë në kryerjen e obligimeve që i kishte pranuar. Ai do të mendonte edhe më gjatë për këto udhëzime, sikur dikush të mos e kishte thirrë në telefon. Merxhani, në fakt në këtë kohë e priste një thirrje telefonike ku do t'i tregonte për përmbajtjen e udhëzimeve, meqë ua kishte bërë me dije shokëve, se gjatë dy – tre ditëve, do t'i studionte në hollësi të gjitha udhëzimet. Por, udhëzimet ishin aq të vështira për tu kryer, sa ai vetë mendoi se në këtë drejtim duhet angazhuar një batalion njerëzish të besueshëm. Duke menduar për stafin e këtij batalioni që do të merrej me realizimin e këtyre qëllimeve, ai u nis drejt vendit ku qëndronte telefoni i cili vazhdonte të cingërronte.
- Alo, me kë kam nderin të bisedoj? – u dëgjua zëri i shterrur i Merxhanit. Edhe ai vetë u çudit në ngjyrën e zërit të tij, meqë kishte orë të tëra që s'kishte ndërruar me askënd asnjë fjalë.
- Jemi, ne...,- e dëgjoi zërin që i erdhi përmes receptorit.
- Sa mirë bëtë që më morët në telefon? – iu përgjigj Merxhani zërit.
- Të kërkojnë të sekretarisë së partisë. A keni mundësi të lidheni me ta, sepse kanë nevojë për një punë urgjente? – u dëgjua përsëri zëri.
- Pse kemi diçka të re?
- Jo, jo, çdo gjë me të vjetrat.
- Prandaj edhe e mora mundimin që t'ju telefonoj, duke shpresuar se do ta kem kënaqësinë edhe të mësoj ndonjë të re nga ju zoti Merxhan, - i tha përsëri zëri .
- Në fakt, po përgatisim një plan të ri të punës, porse ky plan do një përkushtim të madh, sepse fjala është për një punë serioze, sukseset e së cilës do të duken pas disa muajve e ndoshta edhe pas një viti e më shumë.
- Për ç'punë e keni fjalën, zoti Merxhan?
- Për një projekt bashkëpunimi me strukturat ndërkombëtare. Më konkretisht rreth riaktivizimit të bashkëpunimit me ato struktura që kemi qenë të lidhur edhe para luftës,- sqaroi Merxhani.

- Po ju jeni ankuar, se po qëndroni të mbyllur dhe nuk po kontaktoni me njeri?!
- Ashtu është në të vërtetë, por ja se nëse ne mendojmë ta vazhdojmë gjumin, të tjerët nuk na lënë të flejmë dhe na stimulojnë që të zgjohemi, sepse...
- Mirë, mirë, po për çfarë është fjala?
- Shumë shpejt do ta kuptoni. Ende nuk e kam përfunduar gjithë punën që duhet bërë lidhur me këtë projekt.
- Ju sigurisht do të na njoftoni lidhur me punën që paskeni filluar të merreni?
- Me siguri, sepse në të kundërtën nuk do të arrijmë asnjë efekt të duhur.
- A mos është fjala për listat e shkatërrimeve dhe të vrasjeve të popullsisë - pyeti zëri.
- Jo, ore se për ato ka kush kujdeset. Fjala është krejtësisht një çështje tjetër. Përmes telefonit, nuk mund ta publikoj idenë dhe qëllimin e këtij projekti.
- Sido që të jetë, na njoftoni për atë projekt, por më lejoni t'ju pyes se për cilën ditë jeni të gatshëm të vini për ta caktuar një takim - u dëgjua zëri përmes receptorit.
- Kur ju të jeni të gatshëm, mund ta caktoni takimin, pasiqë unë jam i gatshëm që sonte të jem atje, - iu përgjegj Merxhani zërit.

Pasi e caktuan takimin, Merxhani u nis për në dhomën e tij të punës dhe pa i bërë as tre hapa në drejtim të dhomës, iu kujtua një pjesë e udhëzimeve që kishte të bënte me dëshmitë e rrejshme për pjestarët e UÇK-së. “Është një lojë e rëndë kjo që po kërkojnë miqtë tanë dhe nuk e di se a do të kem lojtarë aq të mirë për t’i bërë ballë këtij projekti. Meqë i kam premtuar Luc Bergerit, me gjasë, rolin kryesor duhet ta luaj unë dhe vetëm unë. Prandaj, mirë është sikur të mos e zgjeroj aq shumë rrjetin, sepse fare lehtë mund të mbështillem në atë rrjet” – i tha vetes dhe pa u hamendur fare, shënoi disa fjalë në fletorën e shënimeve intime. Merxhan Uizerku, pasi i rradhiti në fletoren e tij disa nga pikat kryesore të udhëzimeve në lidhje me dosjet, për një moment iu kujtua një mendim që ia kishte shfaqur zoti Luc Berger në momentin e ndarjes, “që udhëzimet e deshifruara dhe të përkthyera në shqip, duhet të shumëzohen dhe të shpërndahen në të gjitha pjesët e Kosovës, në mënyrë që të mos mbesin të zbatueshme vetëm në një pjesë”. Merxhan Uizerku, për ta bërë këtë këshillë realitet, vendosi që ta thërras njërin ndër miqtë e tij më të besueshëm. Andaj, fare pa menduar më gjatë, u ngrit në këmbë dhe iu afrua telefonit. Duke e shtërnguar fort me dorën e majtë receptorin e telefonit dhe me dorën e djathtë nisi t’i sjellë numrat e telefonit të Besnik Shalës.

Ishte gadi në të përfunduar dita e atij fundgushti, kur në derë ia bëhu ish avokati Besnik Shala, me të cilin pak më parë bisedoi.

- Përse më kërkuat me kaq urgjencë, zoti kryetar? - pyeti avokati, pasi u përshëndet me Merxhan Uizerkun.
- Të kërkova, sepse kam një punë të rëndësishme dhe ndihma juaj më duhet më shumë se kurrë.
- Lidhur me çka është fjala?!
- Do të sqaroj, sapo të ulemi rrafsh!
- A mos ju ka kërcënuar kush?- pyeti me ngut Besnik Shala.
- Jo, jo, por puna për çka të kam ftuar, është më e rëndësishme se çdo gjë tjetër. Ajo ka të bëjë me mua si individ, - sqaroi Merxhani.
- E keni fjalën për udhëzimet, që ua dha zoti Berger para ca netësh?
- Pikërisht për ato është fjala.
- Dhe ?
- Dhe na duhet urgjentisht, që përkthimet t'i shumëzojmë dhe t'ua përcjellim edhe shokëve sa më shpejt.
- Po kjo qenka punë shumë e lehtë.
- Ashtu do të doja të jetë edhe unë, por mendoj se ka mbetur edhe pak punë për t'u bërë në këtë drejtim. Kryesisht ata kanë të bëjnë me çështjet juridike për të cilat jam i bindur se edhe ju keni menduar pas bisedës që e patët me zotin Shvic atë natë.

Besnik Shala, pasi ua lëshoi një sy letrave që gjendeshin mbi tavolinën e punës të Merxhan Uizerkës, nuk pa ndonjë kontekst juridik dhe shtoi:
- Nuk besoj se në këto që i pashë, ka diçka të paqartë?
- Shiko i dashur, çështja është më e thellë se sa e parashihni ju. Së pari, do të ndalesha tek ato çështje, që ju juristët i quani bazë juridike, e pastaj të shohim të tjerat, - filloi Merxhani.
- Ju çdo herë shfaqni dyshim në aftësitë tona, por do të bindeni se e keni gabim, - u përgjegj Besniku.
- Do të doja që vërtetë të jem gabim në këto raste, por e dini si është puna? Unë disi nuk po mund të besoj se mund t'i ndjekë drejtësia, ata të cilët vërtetë kanë pasë të drejtë që të ngrihen në luftë! - shfaqi dyshimin para Besnikut Merxhan Uizerka.
- Vërtetë ndoshta kanë pasë të drejtë, por mos harroni se edhe ne kemi pasë të drejtë. Liria vjen përmes dialogut, e jo përmes grykës së pushkës. Dhe së fundi, a nuk ndodhi tani pas luftës çdo gjë, ashtu siç ne proklamonim? Pastaj, vijës sonë i kanë ndihmuar shumë edhe vrasjet e shumë shqiptarëve, që u gjetën në bashkëpunim të hapur me serbët gjatë ditëve të luftës.
- Por, mos harroni, se pikërisht dalja në mbrojtje e tyre nga ana jonë, ne mund të

na shkaktojë shumë probleme, sepse në fakt shqiptarët e vrarë nga UÇK-ja ishin bashkëpuntorë të Serbisë, - shtoi Merxhan Uizerka.
- E çka mendoni ju që të bëjmë ne? Të heshim dhe ardhmërinë tonë t'ia lëjmë mëshirës së kohës, apo njerëzve të malit?
- Në asnjë mënyrë mëshirës, por punës sonë të deritashme dhe të asaj që do ta bëjmë edhe në vazhdim.
- Por ja se fati i ardhmërisë sonë, po varet pikërisht nga lëshimet e tyre që i kanë bërë gjatë luftës. Fundi i fundit, pse ne të mos i shfrytëzojmë dobësitë e tyre, ashtu siç e shfrytëzuan ata dobësinë tonë që nuk u angazhuam për luftë të armatosur me kohë, por me vonesë dhe mbetëm të ndarë?!
- Ne do të angazhohemi në këtë drejtim, Besnik, por shumë pak besoj se familjet e gjithë atyre të vrarëve në cilësinë e bashkëpunëtorëve, se do të pranojnë të vihen në shërbimin tonë! - shfaqi dyshimin Merxhan Uizerka.
- Kurse unë, mendoj të kundërtën. Ato familje, pikërisht do të pranojnë të bashkëpunojnë me ne, pasi që me krahun e luftës edhe po të shfaqin dëshirën për të qenë me ta, nuk besoj se do t'i pranojnë. Prandaj, ne duhet ta shfrytëzojmë këtë mundësi dhe përmes tyre t'i arrijmë qëllimet tona. Fundi i fundit, më mirë se ato familje që janë dëmtuar drejtëpërdrejtë nga UÇK-ja. Askush nuk di të flasë për ta.
- Mirë Besnik, por a ke menduar ti se ato familje mund ta kenë kuptuar drejt atë vrasje dhe të mos pranojnë të bashkëpunojnë me ne?
- Unë kam menduar për këtë çështje dhe madje kam filluar edhe të interesohem për disa nga ato familje, tha Besniku dhe pas një pauze të shkurtër vazhdoi :
- Unë kam menduar edhe për disa familje tjera që kanë pësuar humbjen e shumë antarëve të familjeve të tyre duke u thënë se sikur të mos ishte UÇK-ja, edhe luftën do ta kishim fituar, edhe humbjet në njerëz nuk do t'i kishim pasë kaq të mëdha, e as djegiet e shtëpive nuk do t'i kishim përjetuar në këtë masë.
- Dhe çfarë mendojnë ata!?

- Disa pajtohen plotësisht me këto mendime.
- Atëherë, vazhdo punën në këtë drejtim, por mos harro se duhet të punojmë pak më shumë me ndërkombëtarët, të cilët nëse kanë ndonjë të dhënë për ndonjë rast që dikush nga pjestarët e luftës ka bërë ndonjë vrasje pas luftës ata t'i përvetësojmë.Sepse pikërsisht tek ata, është burimi më i sigurtë i të dhënave për njerëzit e malit.
- Po ata që zihen nga ndërkombëtarët do të përgjigjen para ligjit për veprat e bëra dhe si kemi ne mundësi të lidhemi me ta?!
- Ligjin e bëjnë njerëzit!

- Dhe?
-Dhe ne përmes njerëzve tanë, t'i nxjerrim ata nga burgjet në mënyrë që të bëhen dëshmitarë të proceseve, që presim të fillojnë kur të na jepet sinjali për veprim.
- Kjo do të ishte zgjidhje ideale, - u shpreh i kënaqur Besnik Shala.
- Pos kësaj, në një udhëzim të zotit Berger, e besoj, se edhe juve ua ka përmedur zoti Shvic, se në këtë drejtim duhet punohet edhe me disa nga njerëzit tanë, - u ngut të shprehet Merxhan Uizerka.
- Po përmes njerëzve tanë, të gjitha këto veprime do të kryhen, a mos po mendoni se përmes atyre të malit do t'i gjejmë rastet që na duhen ne?
- Jo, jo, unë e kam fjalën për njerëzit tanë, të cilët me kalimin e kohës do të luhaten nga pikëpamjet tona politike dhe mundohen që përmes formave të ndryshme, të na sabotojnë realizimin e planeve tona.
- Përsëri unë nuk jam duke e kuptuar, se për cilët njerëz e keni fjalën, apo... - ndërhyri Besniku.
- Për momentin, as unë nuk e kam idenë se cilët njerëz mund të jenë ata, por ja këtu në udhëzimet e zotit Berger, konkretisht në pikën dymbëdhjetë, jepen disa supozime shumë interesante për të cilat seriozisht duhet të mendohet dhe gjithësesi të punohet edhe në këtë drejtim.
- A ka mundësi ta lexoj këtë pjesë të udhëzimeve, e pastaj të diskutojmë më konkretisht!
- Për këtë qëllim edhe u kam ftuar, që ta lexojmë së bashku dhe ta analizojmë mirë e mirë. Pse jo edhe të vendosim se çfarë të bëjmë në këtë drejtim, - tha Merxhan Uizerka dhe filloi të lexojë së pari në frengjisht, e pastaj ia përkthente edhe në shqip, pasi që Besniku nuk e kuptonte frengjishten : "Pas çdo ndryshimeve, që ndodhin në shoqëri e sidomos pas konflikteve të armatosura, është e natyrëshme që subjektet apo qarqet e caktuara politike, që kanë funksionuar edhe para atij konflikti, të përjetojnë të ashtuquajturin "tërmet" të brendëshëm. Andaj, në mënyrë që pasojat e tij të jenë sa më të vogla dhe të mos ndikojnë në zbehjen e bindjeve politike në masë të gjerë, duhet të evidentohen personat, tek të cilët hetohen shenjat e dyshimit të ndryshimit të tyre. Në momentin kur vërtetohet se ata janë duke anuar nga pikëpamjet e përfaqësuara nga krahu tjetër. Atëherë, para se ata të kalojnë përfundimisht në krahun tjetër, duhet të gjendet mënyra e vrasjes së tyre në atë mënyrë, që vrasja të mendohet se është kryer nga krahu tjetër. Kështu, ato vrasje do të shërbejnë në mbrojtje të interesave të atij subjekti, e me siguri në dëm të subjekteve tjera, pasi që masa nuk është në dijeni me luahtjen e bindjeve të tyre politike...". Për një moment Merxhani e ndërpreu leximin, për ta parë disponimin e Besnikut dhe pasi u bind se ai

ishte përqëndruar në përmbajtjen e këtij udhëzimi, filloi sërish leximin : " Këto forma të veprimit kanë ndodhur në të gjitha shtetet demokratike, që kanë përjetuar ndonjë revolucion apo ndonjë konflikt. Por vrasjet janë kryer në mënyrë aq diskrete, madje edhe në bashkëpunim me misionet thellësisht armiqësore të popullit, vetëm e vetëm që zbulimi i këtyre vrasjeve të mos zbulohet, por për të arritur deri tek rezultati i dëshiruar. Për këto raste, supozimet për të dyshuarit e vrasjes, janë dhënë pikërisht nga ata që e kanë përgatitur vrasjen. Supozime këto, që kanë qenë edhe të besuara në masë të madhe duke i akuzuar kundërshtarët politikë pa ndonjë mund të madh..."
- Vërtetë qenka një udhëzim interesant, por nuk besoj se do të kemi nevojë për ta vënë në jetë këtë udhëzim, i bindur se nuk do të ketë të tillë në mesin tonë, - u shpreh Besnik Shala.
- Dhashtë zoti e të mos ketë, por mos harroni, i dashur, se siç kanë filluar të lëvizin gjërat, mbase do të kemi nevojë ta jetësojmë edhe këtë pjesë të udhëzimit. Siç thotë një fjalë e urtë popullore, "nuk mund të merret e këndshmja pa e dhënë të dhimbëshmen".
- Edhe nëse ndodh kështu, mendoj se është ende herët, që ta fillojmë zbatimin e një udhëzimi të tillë, - shtoi përsëri Besniku.
- Ne, duhet të përgatitemi sikur kjo situatë të na krijohet nesër në mesin tonë. Dhashtë zoti, e mos pastë nevojë fare për këtë formë të veprimit, - iu përgjegj Merxhan Uizerka Besnikut në fund të bisedës së tyre.

# RAMADAN MUSLIU

Shtjellimi dhe fragmentarizmi, janë dy dallesa tipike në krijimtarinë e poetit, kritikut dhe publicistit shqiptar, Ramadan Musliu. Fragmentarizmi, është një prej temave teorikë dhe historikë, përgjithësisht i koklavitur brenda "komplotit apo ndërtimit të karakterit" në prozë, por i ndryshëm dhe i ndërvarur nga vargu në poezi. Fragmentarizmi në krijimtarinë e Musliut vjen në tërë derivatin e tij tipik të Postmodernizmit. Fragmentarizmi në poezinë e këtij autori vjen në formën e një triptiku poetik dhe është një nonsens i një mirëkuptimi derivues mes fjalës dhe mesazhit duke krijuar një sinkron të tekstit verite, drejt më shumë një formëkuptimi filozofik që pushtohet nga forma vizuale, si një qasje që mund strukturën dhe mundëson figuracionin të luajë rolin e konsideruar nga një sistem mesazhesh të hapura.Shtjellimi është një analizë kritike në krijimtari që diktohet nga vetë konsiderata e autorit në krijimtarinë e tij. Në krijimtarinë poetike të Musliut, ai është akti i hapjes ose i zbërthimit të një poezie në mënyrë të tillë që të mund të shpjegohet, interpretohet, dhe të ekspozohet ajo në mesin e tërë vlerave të krijimtarisë. Shtjellimi, më qartë në tërë poezinë e këtij poeti me vlera të rradha, është një lloj eksplorimi në kuptim, një variant demontimi simbolik, metaforik, figurativ dhe aktual, jo vetëm nëpërmjet kuptimit që vjen nga fjalët dhe frazat, por edhe nga imazhet dhe rregullimi i larmishëm që vjen deri tek lexuesi nga mesazhi i poezisë.



**Poezia si një ambitutë vizuale**

Poezia e Musliut është një ambitutë vizuale. Është një koncept filozofik që derivon analizën, përpos variacionit të saj, përpos gatesës së saj tipike dhe mjaft të moderuar, tejet shtjelluese. Kështu duke analizuar poezinë e Musliut, "Zemra e Gjërave", ajo që kuptohet është se një shtjellim poetik do të thotë një mënyrë që synon të hetojë 'vetveten' nga ana krijuese, ose vetë frymëzimin e poetit, të dhënat historike të kohës së poezisë kur ajo është shkruar dhe kushtet socio-ekonomike që prodhon "fotografia" e epokës së poezisë së krijuar nga poeti dhe origjinën nga vjen po ashtu. Kjo poezi mbi bazën e shtjellimit dhe fragmentarizmit vjen në një formë të koduar në mendjen tonë, duke krijuar kështu një mors lidhës me teorinë e fragmentarizmit si aspekt klasik, por edhe një anëlidhje të domosdoshme për të kuptuar kompozicionin. Duke cituar fragmentarizmin në poezinë e Musliut, natyrshëm përjashtojmë atë të metë që ka në fakt fragmentarizmi në lidhje me kompozicionin (Qosja, 2003:219). Përjashtohet

vetvetiu ajo që Qosja shpreh për fragmentarizmin tek eseja e tij "Kompozicioni i poemave" kur ndërton dhe analizon kompozicionin e krijimtarisë së poetit Jeronim De Rada. Kjo përjashtohet së pari si arsye e një aspekti që vjen nën fuqinë e kompleksit dhe tërësisë së fragmentuar, por të plotësuar me anë të shtjellimit dhe kombinuar si një arsye logjike në vend, kohë dhe hapësirë. Më konkretisht është vetë ambituta e këtyre vargjeve që realizon këtë: "Vendi ku shpërthen shpirti/ ka formë eliptike /në një thjerrëz /prej nga pikon kristali / dhe drita astrale /aty është pika /ku drita kalon në akull…". është ambituta e vendit që shënohet 'nga vendi ku shpërthen shpirti", është forma që vjen e qartë 'ekliptike', është pikantja figurative që plotëson të tërën dhe vjen e fuqishme me një filozofi poetike më vete "ku drita kalon në akull". Kështu në këtë ambitutë shkrihen tërë lidhjet dhe nënlidhjet kohë-hapësirë-vend dhe pështillet tërë lidhja kompozicionale që konfigurohet nga fragmentarizmi dhe shtjellimi poetik. Të dyja këto janë elementë të ndjeshëm dhe fuqizojnë lidhjen vargore të mëtejshme duke e bërë të plotë, jo vetëm si poezi, por duke e studiuar të metën e fragmentizmit në tërë aspektin postmodern të poezisë. "Gjerat materiale/nëpër vrimën e zezë në bebëz/treten në pafundësi/nga fuqia e ëmbël e gravitacionit/Dhe qenia ime/nëpër një gjandër të padukshme/bie e lirë në zemrën e gjërave."Thuajse e ndjeshme është kjo situatë edhe në poezi të tjera të autorit Musliu, si në poezitë "Në ashensor", "Psherëtima", "Natyrë e vdekur", "Ushqim i thatë", "Sezon gjahu", "Fat i keq" etj.,thotë kritiku letrar

**Fatmir Terziu.**
**Aspekti postmodern i poezisë së Ramadan Musliut**

Aspekti postmodern i poezisë së Musliut vjen si një arsye që krijohet nga vargu dhe kuptimi i tij perceptual. Ky kuptim perceptual është një formë e motivimit. Duke parë dhe analizuar poezitë e lartcituara të Musliut, duke lexuar edhe krijimtarinë e tij poetike, ne ndjejmë arsyen që vjen nga ky motivim. Këtu është një lloj stimuli që shumëfishon aspektet motivuese dhe përzgjedh duke krahasuar tërë aspektet vetë. E gjitha kjo nëpërmjet vargut të Musliut vjen si një kombinacion motivimesh. Dhe mëtej ky kombinacion motivimesh dallohet nga këta terma motivuese që diktohen: së pari nga udhërëfimi në një botë filozofike, që reprezantohet nga arsye specifike që fuqizohen nga forca epërdorimit të fjalës së zgjedhur, dhe së dyti nga urgjenca që vjensi një përqëndrim specila i fjalës dhe i vargut për të arritur stimulin motivues. Ky stimul motivues është më i prekshëm tek poezia e autorit "Kometa e Halejit". Poeti shprehet me një kombinacion motivimesh që ndërlidhen me situatën e krijuar nga Kometa e Halejit

dhe aspekti që e motivon ekzistencën e saj në një mjedis që përshkruhet filozofikisht nga autori. Këtu në këtë mjedis kushtëzohen në varësi nga vargu edhe motivimet parësore dhe dytësore të ndikuara pikërisht nga fragmentarizmi dhe shtjellimi që paraqitet: "Fluturoi kometa e Halejit/fluturoi e shkreta/duke lënë bishtin plot pluhur/në qiellin e vizatuar në letër/Nuk e di në cilën koordinatë/u rrëzua hija e saj/se u përplas te këmbët e mia/që ngarendin nëpër vite/Edhe sot e tërheq këmbën zvarrë/nëpër oborrin mbushur me gropa/mbase e tërheq fatin/me shtatëqind dreqën përmbrapa/Po erdhi edhe një herë/do ta kap për bishti/e ta tërheq zvarrë/si Rexha kalin e vet/para se të hyjë në gjerdek/Shih si po më rreh zemra nga gëzimi/si uzengjia në timpanin e veshit/kur ora e mësimit të edukatës/merr fund."

**Linja poetike e diskursit të komunikimit etik.**

Në këto vargje ky aspekt postmodern i fuqizuar nga fragmentarizmi dhe shtjellimi i situatave vjen nëpërmjet diskursit të komunikimit etik, që në përbërjen e tij ka dyfish elementë të teorive të Aristotelit dhe të Kantit. Poeti nëprmjet vargut të tij gjen solucion tek baza metafizike dhe postmetafizike e ndërtuar nga lidhja fizike e Kometës si objekt me tërë rrethnajën e krijuar ndër vite si pasojë e njohurisë dhe zotërimit të mjaftueshëm të fjalës, që siglohet mes këtij diskursi si një origjinalitet i domosdoshëm lidhjesh ushqyese, "si Rexha kalin e vet" apo edhe nëpërmjet krahasimit tjetër "si uzengjia në timpanin e veshit". Por, ndërsa dihet se metafizika është universale, stresi i diskursit etik që vjen përpos këtyre lidhjeve filozofike krijon esencën dalluese të këtij poeti që mbetet natyrshëm i vlerësuar me kohë. Kam parasysh faktin sublim kur citoj këtë lidhje në tërë krijimtarinë poetike të musliut, po aq edhe kur shtjelloj argumentin se poezia e tij ka vleratë jashtëzakonshme në shtratin postmodern. Ajo, pra poezia e Musliut është e kompozuar dhe egalitare deri në reciprocitet. Kanjë definicion të zhdërvjelltë dhe komunikon edhe nën skuta fragmentarizmi të pushtuar nga labirinthe poetike të fiksuar përtë krijuar absoluten e diskursit të komunikimit etik. Nëpërmjet argumentit analogjik, poezia e Musliut i matvlerat e saj edhe përtej kufujve. Përkthimi i saj është një dritare Kombëtare, është një fytyrë reale për diskursin e komunikimit etik.

# BOTA KA 15 MILIONË SHQIPTARË

Numërohen rreth 15 milion Shqiptarë në të gjithë Botën ( Duhet pasë parasysh, se ky rezultat është i hulimtuar më parë nga disa faqe elektronike, dhe, nuk ka ende prova për ndonjë regjistrim zyrtar. Megjithatë, nisur nga disa të dhëna të marra, të cilat janë shumë më të besueshme, atëherë, duhet të merret edhe në konsiderat e besuar në një farë mënyre se me të vërtet ; janë 15 milionë shqiptarë në të gjithë botën)

Vitet e fundit janë shtuar debatet në forumet shqiptare, lidhur me numrin e shqiptarëve në botë. Faktikisht mungojnë statistikat zyrtare ato që do ta mbyllnin këtë debat. Disa thonë se janë diku tek 17-18 milionë të tjerë edhe më shumë ose më pak. Një studim jozyrtar i bërë para dy vjetëve cekte faktin se numërohen rreth 15 milionë shqiptarë në të gjithë botën.Duhet pasë parasysh, se ky rezultat është i hulimtuar më parë nga disa faqe elektronike, dhe, nuk ka ende prova për ndonjë regjistrim zyrtar. Megjithatë, nisur nga disa të dhënat e marra, të cilat janë shumë më të besueshme, atëherë, duhet të merret edhe në konsiderat e besuar në një farë mënyre se me të vërtet ; janë 15 milionë shqiptarë në të gjithë botën Në këtë kontekst, patjetër, që nuk duhet harruar se në këtë hulimtim demografik është në paln të parë edhe një numër i popullsis shqiptare, të cilët dihet se i përkasin origjinës së shqiptarëve. Shqiptarë, nga ata që ne sot i njohim, si të asimiluar, por që ruajn natyrishtë të gjitha karakteristikat që njohin ata si shqiptarë. Sidoqoftë, le t'i referohemi këtyre fakteve të mbeldhura, dhe vet më pasë të nxjerrim një numër më të saktë, ndoshta......Të dhënat e ofruara deri tani, na tregojnë se Republika e Shqipëris, zyrtarishtë ne terrirtorin e saj ka mbi 3 milion shqiptarë, të tjerët janë minipakica me minoritete e komunitete. Në Kosovë, sot numërohen rreth 2 milion shqiptarë nga dy miljon e 300 mijë banorë sa ka vet Kosova - 2% janë serb, 1% romë, 1% turq e pakica të tjera. Në të ashtuquajturën FYROM (ose ish Republika "Jugosllave" e Maqedonisë) numërohen rreth 800 mijë shqiptarë, etnik, maqedonas, janë rreth 58%, shqiptarët përbëjnë rreth 33%, turq 3%, serb 2%, Gypsies 3%, të tjer 2%. Mali i Zi, me rreth 700 mijë banorë, numëron rreth 40-50 mijë shqiptarë. Kosova Lindore, është e përqëndruar në qendrat e zonat për-rreth Presheves, Bujanovcit e Medevegjes, të cilat janë dhe qendrat administrative ku dominojnë shqiptarët. Ndërkaq, gjeografia e vend-ndodhjes së shqiptarëve jashtë trojeve të tyre, patjetër që duhet të fillojë me Turqinë. Turqia, siç tregojnë hulimtimet zë vendin e parë në atllasin e shpërndarjes gjeografike, të shqiptarëve jashtë vendit. Aty

ka gati më shumë shqiptarë se sa Shqipëria dhe Kosova bashkë - mbi 5 miljon shqiptarë.Shqiptarët e Turqisë, me keqardhje duhet pranuar se pothuajse janë të kthyer plotësisht në shqiptaro-turq. Por, që në kartat e indetitetit, shkruhet se kanë kombësi shqiptare. Ata sipas statistikave në Turqi, janë diku aty afër të regjistruar në zyrat e regjistrimit, sipas vet të dhënave zyrtare të shtetit turk, rreth 5 milion qytetarë shqiptaro-turq, me origjinë shqiptare.Ndërkaq, një tjetër vend nga ku ka shumë shqiptarë, e ata ruajn ende kombësinë shqiptare, shumë nga ata që ne i thërrasim shqiptarë të hershëm, janë dhe shqiptarët e Greqisë. Shqiptarë, këta që vet grekërit, i quajnë Arvanitasit, çka dotë thotë Shqiptarë. Shqiptarët e Greqisë, sipas hulimtimeve e dokumenetve të mbetura, janë të vendosur në rrethinat e kryeqytetit - Athinës. Mirëpo, ka edhe shumë shqiptarë që flasin shqip e kanë të njëjtata zakone e tradita me tonat ata përgjatë shtrijes së kufirit, me Shqipërinë. Nga këta numërohen në mbi një milion, duke formuar edhe rreh 50 komuna shqiptarofolëse,në Greqi.

Arbëreshët, njihen historikisht shqiptarë që gjenden në Jug të Italisë, kryesisht në Sicili dhe Kalabri. Arbëreshet, llogariten në mbi 100 mijë banorë. Ndërsa, në Egjipt, një nga vendet e largëta të rrahur aso kohe shumë nga shqiptarët , numërohen rreth 200 familje, me origjinë shqiptare, që kanë ruajtur gjuhën, traditat e zakonet tona. Nga vendet e quajtura të Lindjes së Largët, ose Misiri, i njohur tek shqiptarët për emigrimit të hershëm, është edhe Siria. Studimet atje tregojnë se pas largimit nga Egjipti, shumë shqiptarë u vendosën në Siri. Në Siri hulumtimet tregojnë, se aty numërohen rreth 550 familje.

I njëjti studim duke vazhduar, vijon pastaj me shqiptarët që janë të vendosur, në Bullgari. Shqiptarët e Bullgarisë, janë të përqëndruar kryesisht në Sofje dhe në Pllovit. Dhe kapin shifrën, diku aty të rreth nja 52 mijë vetëve. Në Rumani, thuhet se numërohen rreth 20 mijë. Në Kroaci,ështe i njohur ngulimi më madh i shqiptar në këtë vend ai i fshatit Zare i Kroacisë. Janë gjithashtu në studim rreth 12 mijë shqiptarë, në Slloveni .

Numërohen 12 mijë shqiptarë edhe në Ukrainë. Atje janë evidentuar gjithsejt 7 fshatra, te banuara nga shqiptarë, por ende nuk është llogaritur numri i vertet i tyre. Në Argjentinë, një vend tjetër ku janë ngulitur shqiptarët, dhe kryesishtë ata të perzier me emigratët italianë, që erdhën këtu nga Jugu i italisë, pra janë shumica arbëreshë. Shqiptarët e Argjentinës, konsiderohen komuniteti më i organizuar, dhe që kanë ruajtur shumë nga tradita dhe historia. Ata e jane diku aty rreth 50 mijë shqiptarë. Australia, megjithse njihet si një vend i madh për emigratët, për shqiptarët nuk është e preferuar shumë .Në Asutrali, numërohen rreth 26 mijë shqiptarë, të vendosur në rrethinat Viktoria dhe Brisbej.

Kontineti afrikan me perjashtim të Egjiptit, në shtetet e tjera i ka si "pikat e

shiut" shqiptarët. Afrika e Jugut, është vendi ndoshta që ka më pak shqiptarë, nga të gjitha ngulitjet. Aty janë vendosur, thuhet deri tani në Kejp Taun e për-rreth nja 15 familje .Vendi më i preferuar dhe nga më të populluarit nga hera, por veçanërishtë kohët e fundit kryesishtë, patjetër që janë Shtetet e Bashkuara të Amerikës. Një kuriozitet që forcon këtë mendim, thotë se "shqiptarët e kanë zbuluar Amerikën". Kjo, ide duket se bëhet për të treguar dhe atë se sa janë të dhënë, e lidhur shqiptarët pasë këtij emigrimi, për të ardhur në Amerikë, e gjetur ëndërrën amerikane.

Sot, këtu flitet se gjenden mbi 500 mijë shqiptarë. Shifër kjo që për të rad-hur keq, kurr nuk ka mundur të bëhet zyrtare. Mbasi gjithmon i ka mungur një inisiativë zyrtare, kryesishtë nga shteti ynë ose edhe organizata e shoqata të ndihmojnë që ta bëjnë një gjë të till me regjitrimine shqiptarve në Amer-ikë. Gjithmon statistikat në Amerikë, i referohen kryesisht qëndrave nga më të banuarat me shqiptarë. Shqiptarët në Amerikë, janë të vendosur më së shumti në Çikago, Detroit, Miçigan, Nju Jork, Nju Jersi, Florida, Teksas, Kaliforni, Ariziona, Ohaio, Kenektiket, Pensillvenia. Ndërsa veçanërishtë, në Kanada, ka shumë shqiptarë të emigruar në 15 vjetet e fundit shumica famije intelektualesh Kandaja, konsiderohet komuniteti më i madh i mbushur me intelektual nga Shq-ipëria të emigruar dekaden e fundit. Një vend kryesorë në largimin e shqiptarve të kohëve të fundit, ku janë të vendosur shqiptarët e dekadës së fundit, konsid-erohet Greqia, me rreth 500 mijë shqiptarë. Pas saj vjen Italia dhe Gjermania, që kanë të dyja së bashku rreth 390 mijë shqiptarë, përfishirë këtu edhe ata të trojeve etnike .

Vetëm në Itali, mund të jenë afro rrreth 300 mijë, në Zvicër rreth 180 mijë, kryesisht shqiptarë të trojeve etnike. Në Angli 40 mijë, Belgjikë rreth 40 mijë. Një numër më të vogël shqiptaresh gjen pothuajse në çdo vend evropian, Ho-landë, Skandinavi, Spanjë, Francë, Luksenburg, Çeki, Hungari, Austri e Poloni. Ndonse, në fund duhet pranuar se tani nuk ka cep të botës, që nuk gjenë shq-iptarë, deri në fund të botës regjistrimi i tyre zyrtar mbetet problem. Pasi mbled-hja e numërit të shqiptarve bëhet sipas materialeve të gjendura në internet, ashtu siç është edhe ky studim i bërë para disa vjetëve me moton "Etapat historike të shpërnguljes së shqiptarëve".

Mos harroni se Shqipëria është një Listë Informative Kombëtare Shqiptare, synon në nxitjen e atdhedashurisë, tek të gjithë shqiptarët pa dallim krahine, besimi dhe seksi. Me parimin : Me i nderuari nga në është nacionalisti dhe ai që i shërben me shumë çështjes kombëtare... Për këtë janë të ftuar të gjithë shqiptarët kudo që ndodhen që të kontribuojnë në rritjen e atdhedashurisë nder shqiptarë...

# CIA PËR REPUBLIKËN E KOSOVËS

Jemi mësuar ta njohim historinë e Kosovës dhe origjinën e serbëve në Ballkan vetëm nga historianët tanë. Tashmë variantit të Akademisë së Shkencave Shqiptare mbi ardhjen e serbëve në gadishullin ballkanas i bashkëngjitet dhe botimi zyrtar i Shërbimit Inteligjent më të madh në botë. Në faqen zyrtare të CIA-s, www.factbook.com jepen jo vetëm të dhënat në shifra të Kosovës, por dhe një historik i shkurtër i shtetit më të ri në botë.

## Historia

Në faqen zyrtare të CIA-s theksohet se serbët erdhën rreth shekullit të shtatë në gadishullin e Ballkanit. Por deri në shekullin e 13-të, serbët ende nuk ishin grumbulluar rreth një mbretërie të fortë. Beteja e Fushë-Kosovës u solli humbjen serbëve, por aty nis dhe bashkimi i tyre nën një mbretëri. Shkëputja e Kosovës nga serbët dhe vendosja e strukturave shtetërore serbe, sipas të dhënave të CIA-s, është bërë në shekullin e 19-të, pas Luftës së Parë Ballkanike dhe pas Luftës së Parë Botërore. Në këtë shekull, sipas faqes zyrtare të CIA-s, shqiptarët e Kosovës u zëvendësuan me serbët dhe këta të fundit u bënë dominues në të gjithë territorin. Ndërkohë që gjatë Luftës së Parë Ballkanike në 1913-n, sipas raportit, serbët kërkuan shtrirjen e mbretërisë së tyre në gjithë krahinën që më parë cilësohej si pjesë e Perandorinë Osmane, duke përfshirë dhe Shqipërinë e sotme. Ndërsa pas vitit 1945, serbët e përfshinë Kosovën në Federatën Jugosllave, duke i njohur disa të drejta që ishin afër autonomisë. "Për katër dekada shqiptarët e Kosovës kërkuan një autonomi të zgjeruar nga Jugosllavia, deri sa më 1980, pas përbuzjeve të kërkesave të tyre, bënë thirrje për një pavarësi të plotë nga Jugosllavia", thuhet në faqen zyrtare të Shërbimit Sekret Amerikan.

## Lufta

Në ato pak radhë për historinë e Kosovës përshkruhet dhe nisja e luftës për pavarësi, krijimi i UÇK-së, lëvizja e pacifiste e Ibrahim Rugovës dhe sulmi i Sllobodan Milosheviçit mbi Kosovën. Sipas CIA-s, nacionalizmi serb sulmoi Kosovën pas ankimit që serbët bënë te Milosheviçi për keqtrajtimin që u bëhej nga kosovarët. Lideri që mori përsipër që të mos e lejonte shkëputjen e Kosovës, duke e marrë masa represive në arsyen se serbët e etnikë po dhunoheshin. Sipas

raportit të CIA-s, në 1989-n Milosheviç ndryshoi kornizën kushtetuese për Kosovën dhe autorizoi ndërtimin e planeve për mposhtjen e rezistencës kosovare. Më 1998, pasi komuniteti ndërkombëtar nuk arriti ta bindë Miloshevịçin t'u jepte fund masakrave dhe dhunës ndaj shqiptarëve të Kosovës, ndërhyri me anë të armëve deri në mundjen e Serbisë dhe largimin e ushtrisë nga Kosova.

**Shpjegimi i flamurit**

Flamuri i shtetit më të ri në botë ishte një ide e ndërkombëtarëve. Ja si shpjegohen simbolet e tij në saitin zyrtar të CIA-s. Fusha blu e gjithë flamurit, në mes harta gjeografike e Kosovës me ngjyrë të verdhë dhe pesë yje që tregojnë të gjashtë grupet më të mëdha etnike që jetojnë në Kosovë, shqiptarët, serbët, boshnjakët, goranët, romët, turqit.

**Serbët**

Shërbimi Inteligjent Amerikan konfirmon tezën e Akademisë Shqiptare të Shkencave. Serbët erdhën në territoret e Kosovës në shekullin e shtatë pas lindjes së Krishtit. Bashkim i serbëve dhe fillimi i dominimit të tyre në rajon nis me betejën e Fushë-Kosovës, më 1389, ku serbët u grumbulluan në një mbretëri të vetme dhe filluan të synonin më shumë vende në rajon.

**Pushtimi**

Shekulli i 19-të solli dhe dominimin e serbëve ndaj kosovarëve. Sipas të dhënave të CIA-s në këtë shekull, serbët arritën të imponoheshin mbi shqiptarët e Kosovës, duke shfrytëzuar mungesën e një shteti dhe luftërat që u zhvilluan në Ballkan dhe Lufta e Parë Botërore, ku kërkuan që të shtriheshin deri në kufijtë e Epirit.

**Jugosllavia**

Në raportin e parë zyrtar të Shërbimit Inteligjent Amerikan, theksohet se pas Luftës së Dytë Botërore, Kosova u njoh si provincë autonome e Jugosllavisë, nën juridiksionin e Serbisë brenda federatës, por me të drejta të kufizuara. Më pas korniza kushtetuese e Kosovës ndryshoi, duke ua pakësuar të drejtat në raporte me shtetet e tjera të federatës.

## Zgjimi

Sipas raportit të CIA-s, për katër dekada pas Luftës së Dytë Botërore, kosovarët u përpoqën të merrnin autonominë nga Federata Jugosllave. Ndërkohë që kërkesat për Pavarësi, sipas CIA-s, bëhen zyrtare në vitet 1980. Ndërkohë që serbët nuk ishin dakord me një shkëputje të Kosovës dhe nacionalistët u përpoqën ta kthenin Kosovën në qendër të qytetërimit sllav.

## Lufta

Sipas raportit të CIA-s, në 1990-n shqiptarët e Kosovës të lodhur nga pasivitetit i politikës së Ibrahim Rugovës nisën rezistencën, për të shpërthyer në një konflikt të armatosur në vitin 1995. Në këtë vit del për herë të parë në skenë dhe Ushtria për Çlirimin Kosovës, e cila ishte një përgjigje ndaj represionit që po ushtronin nacionalistët serbë në gjithë rajonin e Kosovës.

## NATO

Ndërhyrja e NATO-s në Kosovë, sipas raportit të CIA-s, u bë kur faktori ndërkombëtar u lodh me politikën e paqes ndaj Milosheviçit. Pas Marrëveshjes së Rambujesë, serbët refuzuan të njihnin të drejtat e shqiptarëve. Më pas, për tre muaj NATO bombardoi ushtrinë serbe, duke e detyruar të tërhiqet nga Kosova dhe u vendos administrimi i saj nga Kombet e Bashkuara.

## Pavarësia

Më 17 shkurt 2008, Kosova shpalli pavarësinë nga Serbia. Sipas raportit të CIA-s, gjatë viteve 1999-2008 administrata e Kosovës nën drejtimin dhe kornizat ligjore të Kombeve të Bashkuara tregoi se respektonte të drejtat e njeriut dhe minoritetet që jetojnë në atë territor. Ndërkohë që aktualisht korniza e saj ligjore është sipas standardeve ndërkombëtare.

## Republikë

Sistemi i qeverisjes së Kosovës është ai i demokracisë parlamentare. Parlamenti ka 120 vende dhe ato janë të ndarë në bazë të minoriteve që ka Kosova. 100 vende në Parlament janë për shqiptarët, 10 vende janë nga minoriteti serb dhe 10 vende për minoritetet e tjera. Në këtë mënyrë Kosova respekton të drejtat e minoritetit sipas kritereve ndërkombëtare.

# ERA E RE E CIA-s GJENDET NË INTERNET

Ka një revolucion të qetë në rrugë e sipër tek CIA dhe agjencitë simotra. Një brez i ri analistësh, i vendosur për t'i tërhequr kolegët e tyre të kohës së Luftës së Ftohtë në botën e shkëmbimit të informacionit me anë internetit, ka krijuar "Intellipedia", një version i klasifikuar i "Ëikipedia". Sipas këtyre analistëve, Intellipedia po transformon mënyrën se si agjencitë sekrete amerikane trajtojnë informacionet sekrete duke nxitur kështu bashkëpunimin nga Uashingtoni në gjithë botën. Intellipedia u krijua fillimisht në vitin 2006 para syve skeptikë të veteranëve në ndërtesën e CIA-s në Lenglei. Sot Intellipedia ka arritur 900 mijë vepra spiunazhi, rreth 100 mijë përdorues dhe deri në 5 mijë redaktime faqesh në ditë, sipas CIA-s dhe Zyrës së Drejtorit të Inteligjencës Kombëtare.
Përkrahësit e kësaj nisme pretendojnë se Intellipedia nuk është vetëm shenjë e ndryshimit në agjenci, por gjithashtu po jep rezultate. Për herë të parë kur u përdor klor në një eksploziv të improvizuar në Irak, dikush krijoi një faqe duke pyetur se çfarë duhet të bëjnë oficerët e inteligjencës për të mbledhur të dhëna nga përdorimi. "23 vetë nga 18 apo 19 lokalitete të botës dhanë përgjigje dhe ne morëm një sërë instruksionesh të përdorueshme brenda dy ditësh", thotë Tom Fingar, i cili drejtoi Këshillin e Inteligjencës Kombëtare nga viti 2005-2008.
Vitin e kaluar trafiku në Intellipedia u bë aq i rëndë sa Zyrës së Drejtorit të Inteligjencës Kombëtare iu desh të gjente para ekstra për të përmirësuar serverat.
"Kumbari" i Intellipedia-s është analisti i CIA-s, D. Calvin Andrus, i cili shkroi një kumtesë në vitin 2004 me titull "Ëiki dhe Blogu: Drejt një Komuniteti Kompleks të Adaptueshëm të Inteligjencës". Për dekada me radhë sistemi amerikan i inteligjencës është strukturuar t'u përgjigjet pyetjeve statike të kohës së Luftës së Ftohtë si për shembull sa raketa ndodhen në Siberi. Sipas Andrus, pas sulmeve të 11 shtatorit SHBA kishte nevojë për diçka që të trajtonte kërcënimet e komplikuara dhe ndryshimin. Organizatat e inteligjencës kishin nevojë të bëheshin më komplekse dhe të përshtatshme.
Sean Dennedy, 39 vjeç, dhe Don Burke, 43 vjeç, përdorën kumtesën e Andrus për të prezantuar idenë e një komuniteti inteligjence "ëiki" tek eprorët e tyre në CIA. Ata nuk shkuan shumë larg deri sa Zyra e Drejtorit të Inteligjencës Kombëtare, që sa ishte krijuar, arriti në përfundimin se ideja kishte potencial dhe mund të përballej me rezistencën e ngurtë kulturore. Fillimisht, analistëve që iu kërkua të merrnin pjesë, thanë se ishin shumë të zënë ose se preferonin sistemin

e vjetër të të dhënave të menaxhuar nga agjencitë individuale.
Një prej pengesave më të mëdha ishte të bindeshin spiunët e fiksuar pas sigurisë se sistemi do të ishte i sigurt nga të huajit. Për të bindur ato Intellipedia u ndërtua në rrjetet e sigurta dhe të klasifikuara të njohura si "Intelink", të cilat lidhin 16 agjencitë sekrete në SHBA.
Pas tre vjetësh tashmë, Intellipedia gumëzhin. Ajo vepron në tre sfera: dokumente të paklasifikuara, sekrete dhe top-sekrete.
Intellipedia menaxhohet më së shumti nga vullnetarët dhe patrullohet nga "barinjtë", të cilën vëzhgojnë faqet individuale në zonat e tyre të ekspertizës.
Se sa larg do shkojnë ndryshimet, mbetet për t'u parë. Sipërmarrjet e tjera të komunitetit të inteligjencës dhe në median sociale kanë qenë më pak të suksesshme.

**Eksperimentet e CIA-s**

CIA ka kryer shpeshherë eksperimente apo projekte, të cilat më pas janë hapur për publikun. Disa janë projekte që kanë dalë në shtyp në kohën kur kanë ndodhur, të tjera janë dosje të hapura pasi ka kaluar numri i caktuar i viteve për deklasifikim. Një prej tyre është eksperimenti "MKULTRA". Projekti "MKULTRA" ishte emri i koduar i një programi kërkimor të CIA-s për kontrollin e mendjes, i zhvilluar nga Zyra e Inteligjencës Shkencore. Programi nisi në fillim të viteve '50 dhe përdori qytetarët amerikanë si subjekte testimi. Të dhënat e publikuara dëshmojnë se ky projekt përfshinte përdorimin e shumë drogërave, si dhe metodologji tjetër për të manipuluar gjendjet mendore të individëve apo për të ndryshuar funksionin e trurit.Por nuk janë vetëm operacionet e CIA-s ato që janë bërë publike. Shumë sekrete janë hapur për publikun pas një numri të caktuar vitesh. Një prej sekreteve të hapur, mjaft interesant, nuk vjen nga SHBA, por nga Britania e Madhe. Shënimet e sekretarit të kabinetit dëshmojnë se Churchill kishte në plan ta ekzekutonte Hitlerin, nëse ky i fundit binte ndonjëherë në duart e forcave aleate. Është ky një prej sekreteve të zbuluara shumë vite më vonë. Dokumente të zbardhura zbulojnë se Churchill ishte kundër planeve të aleatëve për gjyqet e luftës. Sipas dokumenteve, ai donte të ekzekutonte të gjitha figurat udhëheqëse naziste, duke përfshirë këtu dhe Hitlerin, të cilin e konsideronte si "zembereku i së keqes" dhe një "gangster". Faktet për urrejtjen e thellë të Churchill ndaj Fyhrerit janë shfaqur nga disa dokumente që janë bërë publike nga Arkivat Kombëtare në Britani. Në shënimet e sekretarit të kabinetit, Norman Book, shfaqen mendimet dhe diskutimet gjatë takimeve më të rëndësishme në kohën e luftës. Kryeministri më pas thekson metodën e tij të

preferuar për ekzekutimin e Hitlerit: karrigen elektrike. Ai madje dhe bën shaka me kolegët e kabinetit, duke u shprehur se një të tillë mund ta merrnin hua nga SHBA.

**1. Mbledhja**

Themeluar në vitin 1991 Konventa Ndërkombëtare e Kongresit Ndërkombëtar të UFO-ve i dedikohet kërkimit, dokumentimit dhe përhapjes së informacionit në lidhje me UFO-t.

**2. Pjesëmarrësit**

Pjesëmarrësit përfshijnë folësit, terapistët, shkencëtarët, shkrimtarët, studiuesit dhe tregtarët.

**3. Ekspertët**

Petër Davenport është Drejtori i Qendrës Kombëtare të Raportimit të UFO-ve. Ai është diplomuar në universitetin e Standford për Rusisht dhe Biologji si dhe ka master në financë dhe biznes ndërkombëtar.

**4. Ne nuk jemi vetëm**

Thuajse 1000 persona e ndjekin kongresin çdo vit.

**5. Shfaqja**

30 folës nga e gjithë bota flasin mbi kërkimet e tyre për UFO-t dhe fenomenet paranormale.

**6. Hija**

Pjesëmarrësi në kongres, Donald Ëare është një pilot në pension i "Air Force".

**7. Drita**

Gjatë kongresit, terapistët me eksperiencë kryejnë "sesione eksperience" për ato që duan të ndajnë historitë e vizitave dhe rrëmbimit nga UFO-t.

**8. Statuja**

Në konferencë jepen çmime për arritjet më të mëdha në filma dhe seksione të tjera që kanë lidhje me UFO-t.

Kongresi i UFO-ve në Nevada mbledh një mijë vetë

Kongresi Ndërkombëtar i UFO-ve është një organizatë në Arizona që i dedikohet përhapjes së informacionit që ka lidhje me shumë fusha të ufologjisë. Ajo u themelua në vitin 1991 dhe mban një konferencë vjetore në Nevada. Në konferencë janë të pranishëm prezantime të ndryshme nga shkrimtarë, studiues, ekspertë, entuziastë apo ato që kanë qenë dëshmitarë të fenomeneve paranormale në gjithë botën. Kjo konferencë gjithashtu ofron një forum për të diskutuar eksperiencat dhe zbulimet më të fundit. Përgjatë gjithë javës zakonisht referojnë 30 persona, ka një festival filmi, shumë shitës dhe sesione eksperiencash. Kjo është kthyer në një konferencë, ku njerëzit mezi presin të mblidhen dhe të

takojnë njerëz e studiues që merren me UFO-t. Temat e diskutuara përfshijnë rrëmbimet, rastet e shfaqjes së UFO-ve, përplasjet e UFO-ve, rrathët në fushat e misrit, eksperiencat paranormale, teoritë konspirative qeveritare etj. Shkrimtari paranormal Ëhitley Strieber, pretendon se është rrëmbyer nga alienët dhe shkruan për eksperiencën e tij në romanin që u kthye në një best-seller në SHBA, "Communion". Në vitin 1996 në një intervistë tek Larry King, Strieber e mohoi që ai të ishte rrëmbyer duke thënë se një gjë e tillë nuk kishte ndodhur asnjëherë. Ai aktualisht drejton një program radiofonik me emër "Dreamland". Gjithashtu një grup punonjësish të aeroportit në Çikago, SHBA, ku dhe pilotë deklaruan se kishin parë një objekt misterioz në formë disku, i cili nuk kishte drita dhe që qëndronte pezull mbi terminalin e aeroportit "Chicago O'Hare" përpara se të zhdukej nëpër re. Këto deklarata u mohuan nga organet në të cilat punonjësit dhanë dëshmi. Një rast tjetër është ai i Rosemary Lyons dhe një kolege e saj po pinin një cigare jashtë punës në orën 22.40 të mbrëmjes në Ohajo kur ato panë një UFO. Sipas tyre, objekti kishte një diametër prej 18 metrash. Lyons e shpjegoi këtë rast kështu, "Ne e pamë për rreth 20 sekonda. Ishte rrethor dhe me shkëlqim. Nuk ishte aeroplan, as helikopter, as objekt zbulimi dhe nuk ishte balonë. Nuk lëshonte asnjë tingull".

# FBI DHE AGJENTËT E MODERUAR

Një profesor u rekomandon kursantëve “Guidën e njohurive mbi islamin, për idiotët”.Pesë vite pas ngjarjes së 11 shtatorit, kritikët mendojnë se FBI-ja akoma nuk ka asnjë plan të saktë mësimor që t’i përshtatet plotësisht situatës aktuale, kur gjërat kanë ndryshuar kaq shumë.Në një klasë mësimore të akademisë së FBI-së në Quantico, 40 milje në jug të Ëashingtonit, Rodney Loose po përpiqet t’i shpjegojë hyrjen në historinë e islamit një grupi agjentësh. Ai ka në dispozicion një orë kohë. 50 burrat dhe gratë janë bashkëpunëtorët më të zellshëm të një zyre (FBI-së), që e ka shpallur luftën antiterror prej kohësh si synimin e saj më madhor. Me shumë vëmendje ata ndjekin shpjegimin, ndërsa Loose vazhdon programin: sunitët dhe shiitët, Kor’ani, Meka, katër pjesët e një emri arab dhe pesë shtyllat e islamit.Qëkurse FBI-ja, pas 11 shtatorit të vitit 2001, u bë objekt kritikash të forta, në Quantico tashmë për agjentët e rinj jepen rreth 37 orë shtesë trajnim antiterror. Ato, gjithsesi, përbëjnë vetëm pesë për qind të planit mësimor, dhe nga këto, vetëm një orë i është kushtuar mësimit të islamit, kulturës arabe e kuptimit të mënyrës së mendimit e mentalitetit terrorist. Loose arrin deri te faqja shtatë e dosjes së tij të përmbledhur në 14 faqe, që ndodhet mbi katedër. S’ka kohë shumë për të vazhduar e për të folur për terrorizmin islamik.



### 11 shtatori dhe kritikët

Pas 11 shtatorit, disa kritikë të FBI-së kanë arritur në përfundimin se një ristrukturim i zyrës do të ishte i padobishëm, dhe kanë kërkuar në vend të kësaj ngritjen e një shërbimi të ri. Drejtori i FBI-së, Robert S. Mueller III, gjithsesi arriti ta bindte kongresin dhe qeverinë se FBI-ja do të vazhdonte të ishte përgjegjësja kryesore e antiterrorit në vend dhe detyrat tradicionale të saj, që kanë të bëjnë me ndjekjen e shtypjen e terroristëve, si dhe masat parandaluese ndaj terrorit brenda territorit të vendit, do të sillnin në çdo rast rezultatet e duhura.Disa ndryshime metodike në akademi, gjithsesi janë bërë të ditura. Një numër më i madh rekrutësh kanë tashmë më shumë akses e përparësi dhe u është siguruar gjithashtu një mundësi më e madhe për të qenë sa më “fit” me të rejat më të fundit teknologjike, shkencore e informative. Emrat e pesë familjeve të mëdha mafioze të Nju-Jorkut nuk mësohen më përmendësh dhe kurset për bandat e

kriminalitetit dhe krimit ekonomik janë zëvendësuar tashmë me leksione dhe trajnime praktike e seanca të improvizuara hetimore. Agjentët në trajnim, sidoqoftë, tashmë qëndrojnë më gjatë në Quantico, sesa rekrutët e mëparshëm, për të marrë pjesë kështu në kursin javor shtesë mbi temën e terrorizmit.

## Metodat tradicionale

Shumica e gjithsej 701,5 orëve mësimore, gjithsesi ka mbetur ashtu sikurse ka qenë gjatë dekadave, e madje shekujve, duke përdorur metodat klasike të hetimit e përndjekjes, një fakt ky që akoma bën që të mos shmanget zjarri që del nga orët mësimore të qitjes me pushkë e pistoletë nga dhjetëra poligone. Gjithsej janë vënë në dispozicion rreth 114,5 orë për qitje.Përveç kësaj, janë edhe 78 orë të tjera mësimore për të perfeksionuar metodat e hetimit dhe vetëmbrojtjen, si dhe 36 të tjera që i janë kushtuar mjekësisë ligjore. Gjithashtu, rekrutët duhet t'u nënshtrohen sigurisht orëve në sallat e fitnesit, legjislacionit dhe etikës, identifikimit dhe gjetjes së drogave, orëve të përmirësimit të njohurive në kompjuter (informatikës), pjesëmarrjes në një hetim të një rasti të improvizuar konflikti e zgjidhjes së tij në gjykatë.Për kritikët e FBI-së, këto metoda vlerësohen tashmë si të padobishme e të papërshtatshme, pasi sipas tyre, vjedhësi i bankave, John Dillinger, nuk mund të gjurmohet si të ishte Osama Bin Laden dhe anasjelltas. Sipas tyre, gjithashtu, trajnimi tregon se kultura e FBI-së është akoma e fiksuar pas krimeve të shkuara, zgjidhjes së rasteve të konflikteve dhe mbledhjes së informacionit në shërbim të hetimit gjyqësor, në vend të mbledhjes së informacioneve mbi celulat terroriste, para se ato të bëhen të afta të godasin.FBI-ja dhe CIA, të ngjashmeDetyra e re e FBI-së i ngjason tashmë asaj të CIA-s, por në "Fermë", (siç njihet ndryshe qendra e trajnimit të CIA-s në Ëilliamsburg), agjentët trajnohen një vit rresht, e në fokus janë identifikimi, rekrutimi dhe këshillimi, si dhe mbikëqyrja e informatorëve të huaj. Një degë tjetër për agjentët që duan të depërtojnë në organizatat terroriste, fokusohet sidomos te njohuritë gjuhësore e kultura.Daniel Coleman, që derisa doli në pension vlente si eksperti numër 1 për Bin Ladenin i FBI-së, mendon se Zyra Federale e Investigimeve duhet të vazhdojë të japë mësim për parandalimin e terrorit, pasi tema është më se komplekse për t'u mësuar thjesht gjatë trajnimit bazë në Quantico. "Nëse duan t'i përkushtohen parandalimit të terrorit, shpjegon ai më tej, atëherë duhet ngritur për këtë edhe një qendër më e përshtatshme trajnimi, që duhet t'i bashkëngjitet Quantico-s".Ajo çka FBI ofron gjatë trajnimit ekstra, është ashtu sikurse pohon edhe një përfaqësues i FBI-së, "njëfarësoj ad hoc". Për momentin, aty po ndi-

hmojnë docentët nga "Ëest Point" për trajnimin e agjentëve, që janë paraparë të ndërhyjnë në grupet e Terror-Task-Force. Thomas J. Harrington, i divizionit Antiterror të FBI-së, shpjegon se zyra e FBI-së për momentin po punon mbi një program, që u mundëson agjentëve me tri vjet eksperiencë, të specializohen në fusha të tilla si: parandalimi i terrorit e hetimi. Sipas Harrington, plani mësimor akoma nuk ka hyrë në fuqi.

**Trajnimi i analistëve**

Gjithashtu, FBI-ja po përpiqet të përmirësojë trajnimin e analistëve që nuk marrin pjesë në shërbim me armë dhe nuk merren gjithashtu me raste konkrete, por kanë detyrën thelbësore të mbledhin informacione të veçanta e t'i bashkojnë në një prognozë realiste, duke përftuar imazhin e asaj se çfarë mund të ndodhë. Qysh nga tetori i shkuar, analistët po trajnohen në një kurs bazë që zgjat pesë deri në nëntë javë në Quantico. Për ata që ndihen prej kohësh si "qytetarë të klasit të dytë" në hierarkinë e FBI-së, kjo do të ishte një thyerje e tabusë. Në vitin 2003, drejtori i FBI-së, Mueller, filloi të mblidhte analistë në një numër të paparë më parë, por mungonte gjithsesi koncepti i saktë i trajnimit. Gjatë vitit që shkoi, një inspektor zbuloi se analistët duhet të angazhoheshin më shumë në shoqërime, mbledhjen e informacioneve bruto dhe në shërbimin e telefonisë. Më shumë se 650 analistë e kanë përfunduar tashmë trajnimin e tyre në Quantico dhe i janë bashkangjitur grupit prej 2000 analistësh e 12000 agjentësh që ndodhen në terren. Gjithsesi, trajnimi i agjentëve të ardhshëm ndryshon vetëm nga një kurs që zgjat katër orë. Aksesi i mangët në kompjuterë në terren për akademinë, do të thotë se ata duhet t'i drejtohen një akademie tjetër, dhjetë milje më tej, për të punuar në kompjuterë të sigurt. Një sistem i vjetruar tashmë kompjuterësh, për trajnuesit në Quantico paraqet një problem më vete. Më shumë se një milion dollarë janë derdhur për një qendër të shtrenjtë hetimore, shpjegojnë përfaqësuesit e FBI-së, që planifikohet të hapet relativisht vonë, pas tetë vitesh. Ndërkohë, agjentët po ndjekin gjithashtu kurse, ku ata luajnë aktorin në shumë role në "Hogan's Alley", një qytet i vogël, dizenjuar nga mjeshtrit e Hollivudit, që ofron kushte të mira për skenarë me hajdutë bankash, por që në luftën kundër terrorit thuajse është jashtë funksionit.Kur Rodney Loose i dha fund leksionit të vet, radha tashmë i vjen D. Vincent Sullivan, një agjent me përvojë ky, i cili përgatitet të referojë mbi marrëdhëniet me arabët. Edhe ai ka vetëm një orë në dispozicion. Sullivan mban në dorë tri libra, që ai dëshiron t'ua rekomandojë kursantëve të vet, e ndër to është dhe "The Complete Idiot's Guide

to Understanding Islam” ose në shqip: “Guida e plotë për të kuptuar islamin, për idiotët (të paditurit)”. Kursantët qeshin, por Sullivan e ka seriozisht. “Mos prisni derisa njohuritë për islamin t’u vijnë nëpërmjet FBI-së, gjë e cila besoni se ju hyn shumë në punën tuaj”, thotë profesori. “Kryeni kurse plotësuese, mësoni një gjuhë tjetër dhe lexoni më shumë. Nëse radhës tjetër ia dilni mbanë, dhe do t’ia dilni që ç’ke me të, atëherë po që mund të themi se ne jemi të gjithë agjentë të mirëfilltë të antiterrorit”

**Kriza e pelegrinëve të kuq**

Libri i ri "Komunizmi si besim fetar" i filozofit rus Michail Ryklin eksploron mënyrën sesi ateizmi militant i bolshevikëve, larg nga të bërit të prapambetur fenë, krijoi një besim të ri. Këtu ai bashkëbisedon me Caspar Melville, kryeredaktorin e Neë Humanist, rreth religjiozitetit të natyrshëm në admirimin e intelektualëve europianoperëndimorë për Bashkimin Sovjetik, përfshi këtu Bertrand Russell, Arthur Koestler, Ëalter Benjamin dhe Bertolt Brecht.
Michail Ryklin është i mirënjohur, mund të thoni bile i famshëm për keq, në vendlindjen e tij, Rusi. Së bashku me bashkëshorten e tij, artisten Anna Mikhalchuck, ai qe fokusi për një shpërthim të urrejtjes publike që ka pasuar përfshirjen e saj në ekspozitën "Caution: Religion!". Libri i tij rreth ekspozitës dhe çështjes provokoi më shumë diskutime, ashtu siç bëri kriticizmi gjerësisht i shprehur i tij ndaj Vladimir Putinit.
Qysh nga viti 2007, ai jeton në Berlin për t'i shpëtuar syrit dashakeqës të shtetit dhe publikut. Në shtëpinë e tij të re, Ryklin ka krijuar një reputacion të mrekullueshëm. Ai ka shkruar shumë për shtypin intelektual, përfshi Lettre International dhe Osteuropa, dhe disa libra të tij janë përkthyer në gjermanisht me lavdërime të mëdha, përfshi Me ligjin e xhunglës: Kultura ruse në erën e "demokracisë së drejtuar", libri i tij rreth nënproduktit nga ekspozita "Caution: Religion!", e cila fitoi Leipzig Book Prize në vitin 2007.
Libri i tij më i fundit, "Komunizmi si besim fetar: Intelektualët dhe Revolucioni i Tetorit", rrëmon punën e një serie intelektualësh europianë që shkruan rreth vizitave të tyre në Moskë në vitet eksituese pas Revolucionit të Tetorit si një mënyrë ndriçimi të kapjes pothuajse mistike, që komunizmi pati mbi një brez shkrimtarësh dhe artistësh. Ai eksploron tezën se komunizmi, më shumë se duhet shikuar si një sistem politik ateist, kuptohet më mirë si një formë feje, ndoshta besimi fetar më domethënës i shekullit XX.
Në Berlin, ku jeton atë çka e përshkruan si "mërgim i butë" (mund të udhëtojë

drejt Moskës për të vizituar familjen e tij, por, e ndjen, se nuk është i mirëpritur), ai bie dakord të flasë rreth elementëve qëndrorë të librit të tij, një diagnozë e periudhës intensive të komunizmit fetar (të cilën ai e daton 1917-1939) dhe implikimet e tij për kuptimin tonë të Rusisë së sotme.

E filluam me idenë e Ryklin për komunizmin si një formë feje. Jo një ide krejtësisht e re. Pse e ndjente se kishte akoma gjëra të lëna në këtë perspektivë? "Është e vërtetë", pranon ai, "ideja nuk është tërësisht e re. Por problemi që ngre unë është i ndryshëm nga çka është thënë më parë. Komunizmi është konsideruar nga autorë të tillë si Raymond Aron dhe disa autorë të tjerë gjermanë si një lloj feje zëvendësuese apo pseudofe, ndoshta një parodi. Ata pranojnë se ekziston një ngjashmëri me fenë, por jo më shumë se kaq. Nga ana tjetër, unë argumentoj se komunizmi në fakt ishte një besim fetar, ndoshta më i rëndësishmi i shekullit XX". Po si mund të ketë realisht një fe pa një Zot të sajën? "Po, kjo është e vërtetë dhe është pikërisht ky tipar ai që tërhoqi aq shumë intelektualë nga vetja. Duke qenë të rritur brenda traditash monoteiste, shumë prej këtyre intelektualëve vërshuan në Rusi pas Revolucionit të Tetorit të vitit 1917, sepse qenë të magjepsur nga ideja e një vendi që bënte diçka pa Zot. Revolucioni shikohej prej tyre si një ngjarje që do të zgjidhte fjalëkryqin e historisë.

"Por në vetë thelbin e komunizmit qëndron një paradoks, që është se mohimi i Zotit është njësia bazë e besimit. Në besimin e zellshëm se kishin shkuar përtej mbretërisë së Zotit dhe besimin në mbretërinë e ligjeve shkencore të historisë, revolucionarët dhe mbështetësit e tyre e zbuluan veten se qenë besimtarë të vërtetë.

"Këtu duhet të jemi në gjendje të mendojmë jashtë kategorive me të cilat jemi rritur. Sigurisht që ka përkufizime të ndryshme të fesë. Asnjë kristian apo monoteist nuk do ta pranonte përkufizimin e komunizmit si fe, sepse për ta prania e Zotit qëndron në vetë rrënjën e përcaktimit se çfarë është vetë feja, por janë vetëm fetë e librit - kristianizëm, hebraizëm dhe islam - që ndajmë një origjinë të përbashkët me Dhiatën e Vjetër, e cila vendos një theksim të tillë tek Zoti. Kjo nuk është, për shembull, njëlloj për budistët, për të cilët Zoti nuk është i rëndësishëm apo është një gjë dytësore në fe dhe kjo është e vërtetë për sisteme të tjera fetare.

"Ekziston një përkufizim shkencor dhe sociologjik i fesë që është shumë i ndryshëm. Kjo pikëpamje - siç shprehet në punën e Emile Durkheim dhe të Max Ëeber, ashtu si dhe të shumë antropologëve - e përkufizon fenë si një lloj përvoje totalizuese, diçka për të cilën njerëzit janë të përgatitur të sakrifikojnë gjithçka dhe që ka kuptim për të gjithë jetët e tyre. Me këtë përkufizim, sigurisht, komunizmi është fe. Për miliona njerëz kuptimi i jetëve të tyre përcaktohej nga

komunizmi si një grumbull besimesh. Komunizmi ishte feja reale".
Libri i Ryklin përqendrohet në shkrimet e 6 intelektualëve europianë - Bertrand Russell, Ëalter Benjamin, André Gide, Arthur Koestler, Lion Feuchtëanger dhe Bertolt Brecht - të cilët të gjithë e vizituan Moskën me shpresa të mëdha për revolucioni. Të marrë së bashku, këto tekste formojnë një gjini të llojit të tyre, të quajtur si "returnee literature" nga filozofi francez (dhe ish-mësuesi i Ryklin) Jacques Derrida. Secili autor e vizitoi Moskën midis Revolucionit të Tetorit të vitit 1917 dhe vitit 1939, kur, argumenton Ryklin, era fetare e komunizmit sovjetik përfundoi me zhgënjim për shkak të paktit të Stalinit me Hitlerin.
Po pse duhet një shkrimtar rus t'u drejtohet të huajve për të gjetur indikacione lidhur me logjikën e nëndheshme të komunizmit? "Përvoja që shkrimtarë të tillë regjistrojnë qe një përvojë aq e pazakontë, një përvojë aq befasuese, sa që ka kuptim ta nxjerrësh atë si një gjini të veçantë. Ata regjistrojnë një lloj pelegrinazhi në Mekën e revolucionit, perceptimet e tyre në kohë reale për atë çka po ndodh dhe dyshimet e tyre, gjatë një periudhe kohore përpara humbjes së virgjërisë dhe zhgënjimeve të mëdha të periudhës totalitare. Pas vitit 1939 nuk gjejmë tekste që të jenë kaq fetarisht të frymëzuar nga kjo përvojë sovjetike. Isha shumë i interesuar për faktin se, pse një grup i ndryshëm njerëzish e bënë këtë pelegrinazh në Moskë dhe i shkruan këto tekste frymëzues rreth arritjeve të revolucionit - si mund ta shpresojmë këtë ekzaltim? Kjo qe pyetja ime fillestare".
Duke i marrë autorët sipas renditjes kronologjike sipas të cilës vizituan Moskën, Ryklin i drejtohet fillimisht filozofit të madh racional britanik Bertrand Russell, i cili udhëtoi me një delegacion sindikatash në Moskë në vitin 1920, dy vjet përpara se të vinte në jetë Bashkimi Sovjetik. Ai u takua dhe bisedoi me Leninin gjatë qëndrimit të tij atje dhe, pasi u kthye në Britani, shkruajti traktatin e tij klasik Praktika dhe Teoria e Bolshevizmit. "Russell ishte pjesë e një zhgënjimi të përgjithshëm me kapitalizmin pas Luftës së Parë Botërore. Ata qenë të zemëruar dhe besonin se gjendja e gjërave duhej të ndryshohej rrënjësisht. Russell e admironte vërtet kthesën radikale ruse. Ai shkroi se Revolucioni Bolshevik mund të rezultonte të ishte më i rëndësishëm se Revolucioni Francez dhe besonte se rendi shoqëror rus ishte aq i kalbur sa që e meritonte që të abrogohej. Ajo çka ai nuk mund ta pranonte ishte dhuna. Ai ishte një njeri që nuk besonte se mund të vendosnin drejtësi me mjete dhune dhe ky qe argumenti i tij kryesor kundër Bolshevizmit".
Gjithashtu, Russell qe një prej komentatorëve më të hershëm që panë besimin që qëndronte në thelbin e Revolucionit. "Russell qe një kritik i madh i fesë së militarizuar dhe e krahasonte Bolshevizmin me Islamin. Si shkencëtar, matema-

tikan dhe logjik i fortë, Russell mund të shikonte nëpërmjet pretendimit se revolucionarët po ndiqnin ligje shkencore. Ai qe një prej të parëve që tha se Lenini ishte një njeri që pretendonte se ishte shkencëtar, që pretendonte se ishte dikush që vepronte sipas ligjeve të historisë, por, thoshte ai, nuk shikonte asnjë shenjë të shkencës. Ata janë, Russell është i sigurtë, besimtarë, fondamentalistë, ata janë fanatikë. Ai thotë se ekziston diçka interesante rreth fanatizmit të tyre, por se nuk ka të bëjë aspak me ligjet e historisë, të cilat ai gjithsesi i shikonte si të nënshtruara ndaj shkencës si një metodë analize. Qysh nga fillimi ai e kuptoi se ky qe problem besimi dhe jo problem shkence".
Nëqoftëse Russell solli një sy racionali për ta hedhur mbi revolucionin, vizioni i dëshmitarit tjetër të Ryklin qe padyshim romantik. Në kontrast të pastër me empirizmin e ftohtë anglo-sakson të Russell, gazetari dhe teoricieni social gjerman Ëalter Benjamin kishte një prirje për misticizëm dhe spekulim historik. Ai e bëri udhëtimin e tij në Moskë në vitin 1926, duke u djegur me romancën e revolucionit. Ai arriti në qytet praktikisht i bindur për t'u bashkuar partisë dhe për ta angazhuar veten ndaj kauzës sovjetike. Por njëlloj si në një aferë dashurie, me familjaritetin afshi ftohej dhe sa më shumë Benjamin mësonte rreth sistemit sovjetik, aq më pak e dëshironte atë, siç shkruan në Moscoë Diary e tij. "Ai qe shumë i zhgënjyer", argumenton Ryklin. "Ai donte të gjente një vend për veten, si gazetar apo si intelektual i vetëpunësuar. Ai donte të ishte korrespondent evropian i një reviste të Moskës dhe kishte nevojë për para për shkak se familja e tij e kish humbur pasurinë e saj në inflacionin e tmerrshëm gjerman të viteve '20. Por sistemi revolucionar qe shumë i ngurtë, kërkesat që u vuri bashkërevolucionarëve të tij qenë shumë të larta dhe talentet që posedonte, të cilat e kishin bërë një gazetar të shquar në Gjermani, nuk hynin në punë.
"Revolucioni donte propagandistë, jo intelektualë të pavarur me idetë e pavarura të tyre. Me ngadalë ai e kuptoi se nuk kishte vend për projektin e tij në Rusi. Kjo qe një krizë vetjake. Moscoë Diary i Benjamin është një dokument shumë ambig - ne e shikojmë këtë frymëzim, shikojmë zhgënjim. Edhe pse qe i zhgënjyer kur u kthye në Gjermani, ai shkroi se qe e nevojshme të bëhej ky udhëtim në Moskë nëqoftëse donit ta kuptonit Europën. Kur u kthye në Berlin deklaroi se optika e tij kishte ndryshuar. 'Kam filluar', shkroi ai, 'ta shikoj qytetin tim të lindjes me sy të tjerë, me syze të tjera'".
Në kontrast me perspektivën e jashtme të Russell dhe Benjamin, autori hungarez Arthur Koestler qe i brendshëm, duke qenë se në vitin 1931 i ishte bashkuar Partisë Komuniste gjermane ndërsa jetonte në Berlin. Ai qe besnik i partisë dhe bile mund të ketë punuar për policinë sekrete ruse, NKVD-në. Ai udhëtoi shumë në Bashkimin Sovjetik në fillimet e viteve '30. Në kontrast me shfryrjet

e pakënaqura të Benjamin, Koestler u mahnit kur e gjeti veten që i paguan rroga për një libër, të cilin akoma duhej ta shkruante, me autoritetet ruse që e kishin identifikuar si një goditje të qëlluar propagandistike. Koestler u kthye në Gjermani dhe, nga ajo çka Ryklin mund të zbulojë, eventualisht e shkroi një libër, një portret rrezatues të superioritetit sovjetik, i cili doli vetëm në gjermanisht dhe, sipas Ryklin, mund të mos jetë botuar kurrë.

Ryklin ka gjetur dëshmi pagesash të bëra për Koestler për përkthimin e librit në ukrainçe, gjeorgjiane dhe gjuhë të tjera, dëshmi të mënyrës me të cilën shteti sovjetik kanalizonte pagesat për propagandistët e bindur të tij. Ndryshe nga Russell dhe Benjamin, zhgënjimi i Koestler me komunizmin nuk ndodhi kur ai qe në Rusi, por ndodhi më pas gjatë kohës së qëndrimit të tij në Spanjë gjatë luftës civile. "Koestler pa me sytë e tij sesi agjentë sovjetikë ekzekutonin anarkistët dhe majtistë të tjerë dhe besimi i tij u shkatërrua nga kjo përvojë. Dy nga miqtë e tij që jetonin në Bashkimin Sovjetik u arrestuan dhe shkroi një letër ku kërkonte që ata të liroheshin. Ata u liruan, por fakti që ai shprehu dyshime rreth metodave të policisë sekrete qe fillimi i fundit. "Më pas ai mbajti një leksion në Paris ku denoncoi idenë komuniste se shteti duhet të kontrollojë popullin e tij. Ai argumentonte se njerëzit duhet të lejoheshin të mendonin lirisht. Kjo qe krejtësisht e papranueshme dhe ai u përjashtua nga partia. Pika që derdhi gotën qe pakti nazisto-sovjetik e gushtit 1939 dhe gjyqet farsë të ish-revolucionarëve të shquar, për të cilët shkruan aq ashpër në romanin e tij Darkness at Noon". Për Ryklin, rëndësia e dëshmisë së Koestler është mënyra me të cilën ai qe i aftë të shkruajë rreth përvojës së magjepsjes dhe çmagjepsjes me revolucionin nga brenda; ai është në gjendje të shkruajë rreth besimit të verbër të kërkuar në zellin revolucionar që e kish verbuar edhe atë; kjo është perspektiva e heretikut.

"Koestler shkruan se e kuptonte natyrën fetare të besimeve komuniste pasi e kish mallkuar komunizmin. Ai thotë se parakushti për të qenë një besimtar komunist është që ta shikosh veten si jofetar. Ju e kuptoni natyrën besimtare të besimit tuaj, pasi nuk jeni më i tillë. Megjithatë, gjatë aktit të besimit, ju e kuptoni veten se thjesht po ndihmoni që të vini në jetë logjikën e pashmangshme të ligjet e zbuluara të historisë".

Si kundrapeshë ndaj Koestler heretikut - i cili ia kushtoi pjesën tjetër të jetës së tij një kundërvënieje shumë publike ndaj komunizmit - shkrimtari dhe radikali gjerman Bertolt Brecht mbeti një jetë të tërë simpatizant. Ryklin kthehet nga Brecht për të hedhur dritë mbi mënyrën sesi "komunizmi si besim" qe aq i fuqishëm si t'i verbonte aderuesit e tij ndaj jokoherencave dhe mizorive të Stalinizmit, edhe kur qenë duke vizituar miqtë e tyre të ngushtë apo veten e tyre. Brecht është një rast shembullor në përkushtimin e verbër. Megjithëse ditarët private të tij përm-

bajnë kritikë të përmbajtur ndaj sistemit sovjetik, ai prapëseprapë qe totalisht besnik në publik. Ai besonte se çdo sistem që kish qenë i aftë ta abrogonte konceptin e pronës private ishte me përkufizim superior ndaj demokracive borgjeze që e lejonin apo deri e inkurajonin pabarazinë ekonomike. "Ky", thotë Ryklin, "qe një parim besimi, të cilin ai nuk e vuri kurrë në dyshim. Ai qe përgjithmonë një besimtar i verbër i revolucionit për shkak të kësaj".
Ai qëndroi i ngjitur pas besimit të tij, pavarësisht teprimeve amplifikuese të regjimit sovjetik. Edhe pasi miku i ngushtë dhe përkthyesi i tij Sergei Tretyakov u arrestua në vitin 1937 (ai e hodhi veten nga shkallët teksa ishte në burg në një akt final rezistence) dhe Carola Neher, një prej aktoreve më të parapëlqyera të tij, u dërgua në një kamp pune ku vdiq, Brecht mbeti besnik i patundur. Ai lëvdohej nga Moska dhe përdorej në çdo rast nga propagandistët. Midis informuesve të Ryklin, Brecht qe njëri që i detyrohej më shumë Revolucionit në termat e impaktit të tij ndaj veprës së vet. Stili dhe vëzhgimi i tij u ndryshuan totalisht nga Revolucioni dhe, sëbashku me producentin e filmave Sergei Eisenstein, ai u bë përkthyesi i parë i shpirtit radikal të Tetorit 1917 në stilin e hershëm revolucionar të modernizmit të viteve '20.
Parimi i parë brecht-ian se audiencat duhet të viheshin në vështirësi, se identifikimi i audiencës dhe skenari konvencional duhej të sakrifikoheshin për një prezantim objektiv sfidues marrëdhëniesh sociale, frymëzohej dhe i bënte homazh shpirtit transformues të Revolucionit. Por historia, më shumë sesa të ndjekë ligjet e pashmangësisë, rezultoi edhe njëherë akoma të ishte enigmë. Në vitin 1932, Stalini nënshkroi dekretin e tij të njohur "Lidhur me rindërtimin e organizatave të letërsisë dhe artit", që e deklaroi modernizmin eksperimental se ishte dekadent e borgjez dhe futi realizmin sovjetik-neoklasik, heroik, përfaqësues, optimist në mënyrë jokritike - si estetikën zyrtare të Stalinizmit, një art që frymëzonte popullin dhe me sa dukej do të përshpejtonte avancimin e utopisë komuniste.
Kështu, teksa Brecht përhapte stalinizmin nëpër Europë dhe nderohej me çmime nga Stalini (ai mori Çmimin Stalin të Paqes më 1955), pjesët e tij aktualisht nuk luheshin deri në ditët e zymta të viteve '70 e '80 dhe shikoheshin nga dogma zyrtare si antirevolucionare. Megjithëse Brecht u ngjit pas dogmës së tij si fanatiku fetar më i zjarrtë, Ryklin është këmbëngulës në idenë e tij se nga viti 1939 faza fetare e komunizmit rus kishte mbaruar. Besimi u zëvendësua nga terrori. Ndërsa stalinizmi rrezatonte pompozitet fetar - kulti i imazhit të tij, adhurimi i vendeve të shenjta zyrtare si varri i Leninit, parakalimi Ditën e Revolucionit, të gjitha u ojnisën sipas fesë - përkushtimi i pastër i njerëzve u bë gjithnjë e më pak i rëndësishëm. Një arsye që përkushtimi ndaj revolucionit u zbeh qe se nga viti

1939 Stalini kish masakruar secilin prej apostujve fillestarë të revolucionit. Një tjetër qe organizimi i ri i shoqërisë sovjetike. "Stalinizmi, argumenton Ryklin, mbështetet jo tek besimi, por tek kontrolli. Barazia e fazës së parë u zëvendësua me një hierarki strikte komitetesh, policie sekrete, spiunësh. Të gjitha të konceptuara për të kontrolluar shoqërinë. Stalini i kishte një shprehje për këtë: vigjilencë revolucionare. Ajo çka do të thoshte një shprehje e tillë ishte kushti i denoncimit universal - njerëzit humbasin besimin tek revolucioni, tek fqinjët dhe tek vetja e tyre".
Për Ryklin, trashëgimia e kësaj mbetet e fortë në Rusinë bashkëkohore. Me rënien e Bashkimit Sovjetik, Rusia ka përjetuar një rivlerësim të vetë historisë së saj dhe ka arritur në disa konkluzione befasuese dhe, për Ryklin, shqetësuese. "Lenini e ka humbur çdo influencë në shoqërinë ruse sot. Ai është deklaruar armik i fesë dhe kjo do të thotë se ai është armik i Rusisë, një ateist i vërtetë, një person i rrezikshëm, një terrorist. Nga ana tjetër, Stalini besohet se është dikush që realisht nuk qe kurrë kundër Kishës Ortodokse. Nuk ka asnjë provë historike për këtë, ekziston vetëm dëshira për ta parë Stalinin në këtë mënyrë. Ai konsiderohet gjerësisht si politikani më i madh në historinë ruse, kontribues në shpartallimin e nazistëve, ngjarja më e rëndësishme në shekullin XX për rusët. Pakti është harruar, vrasjet masive skartohen si pjesë e projektit të madh të modernizimit që po përgatitej për luftë, justifikohen si diçka që qenë të nevojshme. Lenini është nxirë, është bërë kokë turku. Stalini ka dalë i pastër".
Për Ryklin, po shfaqet një formë e re e besimit rus që shkrim kristianizmin ortodoks me nacionalizmin rus dhe kultin e personalitetit të Stalinit. Në vend të një besimi në superioritetin e socializmit është një ndjenjë e eksepsionalizmit rus dhe një paranojë, një mbeturinë nga "denoncimi universal" i stalinizmit, që e shikon çdo vend tjetër si kërcënim. "Ekzistojnë mite që shumë miliona rusë sot i besojnë", thotë Ryklin me njëfarë mërzie. "Ata besojnë se pjesa tjetër e botës e urren Rusinë, për shkak se Rusia është e mirë dhe pjesa tjetër e botës e keqe".

# CARLA DEL PONTE DHE SHQIPTARËT!!!

Në 3 prillit vitit 2008 doli në treg prej shtëpisë botuese “Feltrinelli” libri i Carla Del Pontes “Gjuetia: Unë dhe kriminelët e luftës (La caccia - Io e i criminali di Guerra).
Zonja Carla Del Ponte nuk i shpëtoi dot tundimit për të ngelur e famshme dhe për të vazhduar që të qëndrojë në qendër të vëmendjes kësaj radhe duke shitur e firmosur një libër shumë të debatueshëm.
Agjencioni virtual në internet ‘Floart -Press”,që në janar të vitit 2008 e bërri publik prej saj pjesë të këtij libri dhe ajo që më së shumti ka tronditur opinionin publik është akuza se prej disa burimeve të “besueshme” Ushtria Çlirimtare e Kosovës (UÇK)ka marrë peng mbi 300 serbë të Kosovës e i ka transportuar me makina nëpërmjet Kukësit e Tropojës në Burrel, në një shtëpi të verdhë diku tek 20 kilometra në jug.
Në Burrel janë futur nëpër disa laboratorë ku para se këta serbë të vriteshin iu janë marrë organet e trupit dhe nëpërmjet Rinasit janë trafikuar në vende perëndimore
ky që Stephan King apo Alfred Hitchcock do e kishin pasur zili, por që për këdo që e njeh Shqipërinë, Kosovën dhe rrethanat e asaj kohe përbën padyshim një fyerje të inteligjencës.
Kjo çështja e trafikut të organeve, duke qenë e llahtarshme kuptohet që tërheq lehtësisht vëmendje dhe jo rastësisht Carla Del Ponte ka përzgjedhur këtë pjesë për t’ia rrëfyer publikut .
Një taktikë marketingu për librin e saj më të vërtetë ishte e qëlluar.
Trafiku i organeve në vetvete është një mit urban që mbillet dhe lulëzon lehtë në një vend fertil (siç është Serbosllavia)me injorancë e përhapet lehtë nëpër shoqëri ku mbizotëron kultura e thashethemeve dhe racismi sllavë.
Ky mit urban u përhap disa vite më parë në Shqipëri dhe Kosovë nga disa të huaj dhe disa shqiptare(lla) gazetar të gjëja mediave të pavarura(lexoni të varura nga SOROS-i,BIRN-i etj)…sidomos nga disa organizata që në letra konsiderohen jofitimprurëse, por që në fakt janë më se grabitqare të cilat për të siguruar donacione nga jashtë sajonin probleme të mprehta të këtij lloji(në Kosovë,Shqipëri,Maqedoni,Kosovë Lindore,Malin e Zi ku jetojnë shqiptarët etnikë) që me zhurmën e madhe që bëjnë tërhiqnin vëmendjen e fondacioneve apo qeverive të huaja.
Madje asokohe një çështje e tillë, që në realitet mund të demistifikohet lehtë,

zuri faqet e shtypit të Tiranës ,Prishtinës,Shkupit,Tetovës,Podgoricës etj., dhe zaptoi madje reportazhe të tëra të televizioneve që hamendësonin praninë e laboratorëve sekret në Fier a gjetiu tjetër.
Sikur këto laboratorë të ishin varreza makinash ku klientët të venë e të bëjnë pazar kur të kenë nevojë duke blerë një organ(veshkë) të një "makine" për ta transplantuar tek "makina" e tyre si të ishte organi kollodok apo pasqyrë e përdorur.
Ekspertiza e autorit të këtij artikulli për mjekësinë gjuqësore (edhe mëqe jam laik)në fakt avitet maksimumi tek përdorimi i "Andol-it" apo" Brufen"-it, por disa gjera lidhur me trafikimin e veshkëve etj., thjeshtë nuk shkojnë mbarë me një arsye të shëndoshë dhe mund të demistifikohen lehtë po të kërkohet sadopak informacion elementar për transplantimet e organeve nëpërmjet një shëtitje nëpër roterin e sitit www. google.com-it.
Shqipëria e asaj kohe ka qenë në qendër të vëmendjes ndërkombëtare e tejmbushur jo vetëm me spiunë të gjithfarë flamujve, por edhe me gazetarë apo aktivistë të shoqërisë civile dhe një aktivitet i tillë nuk kishte sesi të mos binte në sy.
Rrugët e Verilindjes së Republikës së Shqipërisë janë aq të këqija sa edhe dhia zbret prej tyre me frena dore, e jo me të mos bien në sy kamionë të tërë të mbushur me 300 robër serb që shkojnë drejt Burrelit. Ç'turp për ish Prokurorën e Hagës "zonjën " e Hekurt Carla!!
Kuptohet që një organ njeriu nuk është si floppy disc që e nxjerr nga një kompjuter e ia fut tjetrit. Për të nxjerrë organin kërkohen Klinika të specializuara ( shumë moderne) dhe doktor-kirurg urolog shumë të aftë ; ndërkohë që dihet se një pjesë e mirë e qytetarëve të Burrelit zbresin në Tiranë edhe për ndreqjen e dhëmballëve.
Vetë transplantimi i parë zyrtar për herë të parë në Shqipëri si proces është bërë vitin e kaluar(2007) me ndihmën mjekëve dhe aparateve të marra nga Italia ndërkohë që transplantimi i parë në Botë është bërë në Boston të Amerikës në vitin 1954.
Veshka e donatorit duhet të transportohet prej dhuruesit tek pacienti që ka nevojë brenda pak orësh e prandaj në vendet e zhvilluara ekziston një rrjet i sofistikuar me banka moderne me të dhëna për pacientët dhe me një sistem të përsosur logjistik transporti me helikopterë, ambulance apo avionë specialë që koordinohen nga qendra të specializuara.
Pak pasi hiqet veshka prej donatorit, zbrazet prej gjakut me një tretje speciale të ftohtë dhe vendoset në enë sterile të paketuara me akull dhe niset menjëherë për tek pacienti sa më shpejtë që të jetë e mundur.

Zemrat dhe mushkëritë duhet të transportohen brenda katër orëve pas nxjerrjes prej donatorit, mëlçia mund të durojë 12-18 orë, pankreasi 8-12 orë e kështu me radhë.
Si mund të mos ketë rënë në sy në aeroportin e Rinasi që gjatë asaj kohe ishte në monitorimin ose kishte prani të bollshme të NATO-s?
Madje në vendet e zhvilluara ekziston gjithashtu një sistem tejet i koklavitur i cili shqyrton përputhshmërinë e organeve të dhuruara me pacientët në nevojë duke studiuar nëse përkon grupi i gjakut, nëse përputhen indet, si janë përmasat e organeve apo aspekte të tjera të hollësishme midis donatorit dhe pacientit për të garantuar shpërndarjen sa më efikase dhe të suksesshme të organeve që vihen në dispozicion…
Organet nuk janë si diamantet e Afrikës që i fsheh ku të dush dhe i shet kur të teket.
As që mund të mendohet të ketë pasur një sistem të tillë kaq të ndërlikuar dhe njëherazi të fshehtë në Shqipëri kur dihet që ne kemi vështirësi për të ndërmarrë operacione të tilla të ngjashme mjekësore ndërkombëtare edhe me gjithë infrastrukturën e shtetit në dispozicion.
Mjafton të përmendet rasti i dhimbshëm i humbjes së personalitetit të shquar Prof.dr.Gramoz Pashko për të cilin maksimumi i mjeteve shtetërore u vunë në dispozicion për të kuptuar pamundësinë teknike të vendit tonë.
Pastaj vetë numri i madh i individëve të përfshirë e bën qesharake këtë pretendim. Ku i bie të ketë shkuar gjithë ky bollëk organesh pa lënë gjurmë e ngjallur dyshim kur për shembull gjatë vitit 2000 në gjithë USA -në janë bërë gjithsej 956 transplantime mushkërie dhe 2198 transplantime zemre?
Aq i ekzagjeruar dhe joracional është ky pretendim për trafikun e organeve sa i paraqitur në këtë mënyrë vetë Carla del Ponte bën autogol pasi vetëm trushkulurit mund të besojnë këto pallavra të pabaza.
Kjo marrosje e Carla del Pontes të trondit për marazin antishqiptar që ka kultivuar edhe në rastin e gjeneralve Fatmir Limaj,Ramush Haradinajt etj.,që kishte kultivuar kjo zonjë e që vë shumë në dyshim paanshmërinë dhe objektivitetin e veprimtarisë së saj si prokurore në gjykatën e Hagës kur është bërë fjalë krimet e Kosovës.
Lajthitja shembullore që paraqet besimi i saj në këto fakte detyrimisht nuk dëshmon për një koeficient të lartë inteligjence.
Libri i saj ““Gjuetia: unë dhe kriminelët e luftës (La caccia - Io e i criminali di Guerra)dëshmon për më tepër për mungesën e informacionit apo për një njohje të kufizuar të rrethanave të luftës së Kosovës.
Në këtë libër ajo përpiqet ti mbush mendjen publikut që UÇK-ja paska pasur

një sistem logjistik kaq të sofistikuar sa të shes nëpër botë organe njerëzish ndërkohë që një ndër sfidat kryesore të luftëtarëve ka qenë furnizimi me armë e municion nga Shqipëria për në Kosovë.
Ky transport bëhej me njëmijë e një mundime, në kushte nga më primitivet duke u transportuar shpesh nëpër çanta shpine të rrezikuar nga pusitë e ushtrisë serbe e nga minat, dhe nëpër një kalvar aq të gjatë e të lodhshëm (protagonistët e këtyre misioneve dëshmojnë se vetëm për të kaluar bjeshkët e Gjakovës,Pashtrikun, Rrasen e Zogut etj., nevojiteshin mbi 16 orë marshim) sa kur kallashi kinez i ushtrisë shqiptare mbërrinte në zonat operative të Dugagjinit, Llapit ,Gollakut apo në Drenicën heroike ishte ndryshkur.
Ky libër i Carla del Pontes me këto fakte kaq të pagëlltitshme të shkruara prej saj me të vërtetë ngre pikëpyetje të mëdha për objektivitetin, profesionalitetin dhe efikasitetin e veprimtarisë së Gjykatës së Hagës për Krimet e Luftës në Ish Jugosllavi.
Në mënyrë të veçantë dëshmia e pretenduar prej saj për trafik organesh të bërë nga shqiptarët është një teknikë e ndyrë marketingu të saj.
Tingëllon sikur të jetë bërë enkas për përfitime dhe famë personale duke instrumentalizuar një tragjedi sikurse ka qenë lufta e Kosovës, duke spekuluar me një mit urban që siç ndodh zakonisht, që enët boshe bën tepër zhurmë, si dhe duke nëpërkëmbur dhimbjen dhe emocionet e shumë njerëzve që kanë humbur të dashurit e tyre në atë luftë.
Botimi i kësilloj shpifjeje meriton jo vetëm përbuzjen publike por edhe qëndrime zyrtare nga Qeveria e Republikës së Shqipërisë dhe Qeveria e Republikës së Kosovës që kurrsesi nuk mund të rrijnë duarkryq përpara këtij përbaltje ndaj shqiptarëve në veçanti dhe UÇK-së në tërësi !!!

# KUR`ANI NË LETËRSINË SHQIPTARE

Punimi i prof.Isak Ahmetit : KUR`ANI NË LETËRSINË SHQIPTARE, është një përpjekje që në mënyrë specifike dhe pa paragjykime, të jepet një pasqyrë sado e vogël mbi burimet kuranore në letërsinë shqiptare dhe literaritetin e saj. Kuptohet se çdo përpjekje e tillë me karakter monografik e paraqet edhe njohurinë e autorit mbi lëndën e mbarështruar në libër, që është i veçantë për nga qasja dhe aspekti përmbajtësor. Si e para vepër e këtij lloji, ajo mëton t`iu hapë dyert studiuesve të rinj për t`u rrokur me një temë dhe çështje, sa komplekse aq edhe interesante, që s`është trajtuar tek ne deri më sot, së paku në këtë mënyrë dhe në këtë formë. E pra dihet se roli i Kur`anit, i fesë dhe kulturës islame ndër shqiptarët ka qenë i një rëndësie të veçantë dhe jo „incident kalimtar" siç thotë I. Kadare[1]. Themi kështu edhe për faktin se, që nga përhapja institucionale e Islamit në trojet etnike shqiptare (fundi i shek. XIV) e deri më sot, ai ka frymëzuar, siç dihet, kur më pak e kur më shumë, jetën shpirtërore dhe kulturore të shqiptarëve, ka frymëzuar bukur mirë edhe një pjesë të madhe të letërsisë sonë, jo vetëm atë për të cilën do bëjmë fjalë, në mënyrë më shkoqitëse, në librin në fjalë, por edhe letërsinë shqiptare me alfabet arab në Kosovë (shek. XX), ku kemi disa autorë si Shaip Zurnaxhiu (1884-1951, Faik Efendiu (1900-1935), Hafiz Islami (1910-1934), Hafiz Immer Shemsiu (1893-1945) e ndonjë tjetër që, poashtu, jo rrallë, poezinë e tyre e kanë veshur me një petk fetar islam-kuranor[2], që është edhe substancë mirëfilli artistike. Do thënë se kështu dhe në këtë mënyrë Kur`ani dhe Islami ndër shqiptarët me kohë do të bëhen përbërës dhe përcaktues edhe të identitetit qytetërues-shqiptar[3] dhe se procesi i thellimit të kalimit në Islam, kultivimi dhe ruajtja e Islamit si fe e pjesës absolute të popullsisë, pati, siç shkruan jo vetëm Muhamet Pirraku[4], por edhe studiues të tjerë si Kasem Biçoku[5], Peter Bartl[6], Robert Elsie[7], Roberto Maroco dela Roca[8], Hasan Kaleshi[9], etj., karakter mbrojtës gjithëshqiptar. Rrjedhimisht nga kjo që u tha e që do të thuhet në faqet e këtij libri, do të kuptohet se një pjesë e kulturës sonë dhe e letërisë sonë është e përshkuar ndjeshëm nga Kur`ani dhe Islami, që është një dimension i ri (letrar e kulturor, filozofik e kuranor) e që përbën njëkohësisht edhe njërin nga tre përbërësit kryesor-përcatues të identitetit tonë qytetërues. Kjo mbase mund të duket e papranueshme, por është e vërtetë dhe reale.

Uroj që ky libër të ngjallë jo vetëm debate të nxehta, polemika e mospajtime ndër lexuesit dhe studiuesit por edhe t`i hapë dyert e hulumtimeve më të thella

të Kur`anit dhe frymës islame në literaturën shqiptare. Ndonëse dihet se Kur`ani (libër i shenjtë i myslimanëve), libër i përkryer edhe për nga ana e ndërtimit artistik, stilistik, gjuhësor e estetik[10], kryevepër e letërsisë arabe[11], ka ndikuar drejtpërdrejtë e terthorazi edhe te krijuesit shqiptarë, veçanërisht te bejtexhinjtë, ku fryma islame, siç e ka vënë re edhe studiuesi Ali Xhiku, përbën boshtin themelor të brendisë së krijimeve të tyre[12]. Ç`është e vërteta, një ndikim të drejtëpërdrejtë, siç dihet, të Kur`anit dhe të literaturës arabe-myslimane, do të hasim edhe te Komedia Hyjnore e Dantes[13]. Por edhe në vepra të tjera të letërsisë evropiane.

**Kodi mysliman lindor në letërsinë shqiptare**

**- Hyrje**

Me qenë se Shqipëria, edhe sipas Peter Bartl-it[14], ekspert i njohur për të kaluarën shqiptare dhe për historinë e Evropës Juglindore, gati pesë shekuj kishte qenë pjesë e Perandorisë Osmane dhe pjesa më e madhe e popullsisë indetifikohej me islamin, është afër mendsh të shqiptarët, më shumë se çdo poppull tjetër i Ballkanit, iu kishte nënshtruar ndikimit kulturor oriental. Ky ndikim, sipas studiuesit Bartl[15], nuk kufizohej vetëm në gjuhë dhe në kulturën materiale, por edhe në krijimtarinë letrare të shqiptarëve dhe bëri që të krijohet një letërsi e mirëfilltë myslimane shqiptare[16]. Fillimisht, në shekujt e parë të sundimit, autorët me prejardhje shqiptare si: Mesihi i Prishtinës, njëri nga novatorët e poezisë turke (rreth 1470-1530), Jahja bej Dukagjini (vd. 1573) e ndonjë tjetër, shkruanin turqisht, arabisht e persisht[17].
Ndërkaq, për fat të mirë, në shek. e XVIII-XIX do të krijohet një letërsi e mirëfilltë shqiptare, me shkronja arabe dhe sipas kodit mysliman lindor. Ç`është e vërteta ky kod, pra kodi mysliman lindor, në letërsinë shqiptare fillon, siç e ka vënë re shkrimtari dhe studiuesi i njohur, Sabri Hamiti[18] me shkrimet e bejtexhinjve, të Nezimit, Hasan Zyko Kamberit dhe Muhamet Kyçyku-Çamit për të vazhduar edhe me shkrime të autorëve të tjerë. Ky kod do të përhapet mjaft shpejt; bëhet i rëndësishëm edhe për faktin se solli si përvojë format e pasura letrare të Lindjes. Kjo letërsi (sc. e kodit mysliman lindor – I.Ahmeti), siç e ka vënë re edhe studiuesi Robert Elsie[19], erdhi e hyri edhe në shek. e XX. Për më tepër, kjo traditë vazhdoi sidomos në Kosovë, ku deri në vitin 1947 shkruheshin ende vargje me shkrim arab[20].
Është me rëndësi të veçantë të theskojmë se kodi mysliman lindor në letërsinë

shqiptare, ashtu si edhe në letërsinë evropiane[21] do të mund të ndahej edhe në disa tipa dhe nëntipa indentifikuese, si për shembull, sipas natyrës tematike, diskursive dhe kulturore. Për t`i dalluar këto natyra të kodit mysliman lindor në letërsinë shqiptare, është e domosdoshme të ndalemi, më gjërësisht, në vijim te letërsia shqiptare që është krijuar, sipas studiuesit të njohur, Rexhep Qosja[22] edhe në kontektsin e letërsisë orientale turke, arabe, persiane, përkatësisht në kontekst me Kur`anin dhe filozofinë islame. E krijuar, në një kontekst të tillë, kjo letërsi solli edhe një gjuhë letrare të re, shenja, diskurse dhe kode tematike e ligjërimore mjaft interesante dhe të avancuara, me vlerë, ndonëse jo të nivelit të klasikëve turkë, persianë e arabë[23]. Dhe krejt në fund, te kjo pjesë e shkrimit, le të theksojmë se letërsia e bejtexhinjve, dhe jo vetëm ajo, si letërsi e proveniensës islame, me poetikën dhe sistemin zhanror të saj, me kodet që paraqiten në forma të ndryshme, qoftë si elemente strukturore apo edhe të diskursit, është krijuar në raporte dhe relacione të ngushta me letërsinë orientale dhe si e tillë ajo, siç e ka vënë re edhe studiuesi Anton Berishaj[24], paraqitet e veçantë dhe ashtu duhet shqyrtuar dhe interpretuar. E veçantë me konfiguracion, e veçantë me rrjet diskursiv, e veçantë, jo rrallë, me figura dhe emra tipikë orientalë e kuranorë (edhe në letërsinë bashëkohore, te autorët si: I. Kadare, Z. Rrahmani, S. Hamiti, A. Gashi, B. Musliu, etj, etj.), e veçantë me tema, motive e forma kuptimore orientale, kuranore, islame, e veçantë për nga shtrirja e gjërë dhe e gjatë kohore dhe hapësinore, e veçantë si tekst dhe intertekst (shumështresor) i orientuar drejt teksteve të tjera letrare/ religjioze/ islame/ doktrinare/ filozofike..., e veçantë për nga realizimi nëpërmjet modalitetesh të ndryshme kategorish dhe formale, e veçantë edhe për nga fakti sepse, si e tillë, përfaqëson në mjaft raste një hipertekst të tekstit kuranor, që funksionon, sidimension i ri letrar dhe kulturor, edhe në dimensionin e kuptimeve spirituale të imagjinariumit mitik/religjioz të univerzit të teksteve.

## I. Burimet kuranore në letërsinë shqiptare

### Përgjithësime

Dihet mirëfilli se Kur`ani (libër i shenjtë i myslimanëve, libër hyjnor dhe i përkryer edhe për nga ana e ndërtimit asrtistik, stilistik, gjuhësor e esetetik) sikundër edhe filozofia isalme kanë ushtruar një ndikim mjaft të rëndësishëm dhe të veçantë jo vetëm në jetën shpirtërore dhe morale të shqiptarëve, por edhe në literaturën dhe kulturën e përgjithshme të tyre. Kështu, për shembull, Kur`ani

dhe filozofia islame, me parimet, normat dhe rregullat, me vlerat që janë të një karakteri universal, kanë ndikuar drejtëpërdrejte e terthorazi jo vetëm te shkrimtarët bejtexhinj, shkrimtarë të alhamiadës shqiptare (mirëfilli emërtim për letërsinë spanjolle/portugeze me alfabet arab), pa të cilën as që mund të paramendohet krijimtaria letrare shqiptare. Duke qenë e ndikuar nga vlerat e mirëfillta të Kur`anit, nga filozofia dhe morali islam, si dhe nga kultura orientale në përgjithësi, letërsia shqiptare e bejtexhinjve, sikundër, më vonë, edhe një pjesë e krijimtarisë poetike e Naim Frashërit, që edhe sot konsiderohet si poet kombëtar, solli jo vetëm forma të reja letrare, por edhe një komponentë kuranore dhe filozofike, orientale, në letërsinë shqiptare. Në kontekst me temën e shtruar le të përmendim në mënyrë të veçantë Hasan Zyko Kamberin dhe Mevludin e tij, Muhamed Kyçykun me veprat e tij: Erveheja, Jusufi dhe Zelihaja, etj., sikundër edhe poetin e Rilindjes Kombëtare Shqiptare, Naim Frashërin, i cili siç dihet, me veprat e tij: QERBELAJA, poemë epike, me vjershën lirike: ABAS-ALIU, ekzemplar i rrallë jo vetëm i aftësisë krijuese por edhe i botëkuptimit kuranor-filozofik të tij, etj., ka arritur t`i japë gjuhës dhe stilit ngjyresa të veçanta dhe gjithsesi të panjohura para tij dhe të papërsëritura as pas tij në poezinë shqipe. Edhe në letërsinë shqiptare të shek. XX, sidomos në gjysmën e parë të këtij shekulli, do të krijohen vepra letrare me tema të Kur`anit. Në këtë kontekst vlen të përmendim edhe H. Ali Korçën që është një poet i rrallë dhe mjeshtër i vargut. Ç`është e vërteta, edhe në letërsisë bashkëkohore shqiptare, për shembull te JUSUFI i Zejnullah Rrahmanit hetojmë poashtu refleksione kuranore. Për më tepër vetë personazhi i Jusufit nuk funksionon vetëm në raport me tekstin biblik, siç është thënë, por edhe në raport me tekstin kuranor, ndonëse në mënyrë implicite. Kështu, prandaj, vetë personazhi i Jusufit, siç do të shohim në një pjesë të veçantë të këtij studimi, është personazh edhe i variantit kuranor. Edhe te një pjesë e prozës së Beqir Musliut kemi refleksione kuranore.

Ky dimension i ri (letrar dhe kulturor) i frymës kuranore dhe filozofike islame, sikundër edhe vetë islamizmi i shqiptarëve në përgjithësi paraqesin vlera të padi-skutueshme edhe për faktin se kanë shërbyer, në të kaluarën tonë, edhe si barrierë që ndërpreu greqizimin dhe sllavizimin e shqiptarëve. Këtë ë kanë pohuar studiuesit tanë dhe të huaj si: Peter Bartl, Robert Elsie, Jorgo Bulo, H. Feraj, Renzo Falaschi, Kasem Biçoku, Hasan Kaleshi, etj.. Ky dimension i ri (letrar dhe kulturor, filozofik dhe kuranor) përbën njëkohësisht edhe njërin nga tre elementet kryesorë-përcaktues të identitetit tonë qytetërues. Sepse, siç e ka vënë re edhe studiuesi Faton Abdullahu, feja (sc. edhe ajo islame- I.A.) është njëra nga komponentet më të rëndësishme të identitetit tonë qytetëtrues.

## Tre përbërësit fundamentalë të identitetit tonë qytetërues

a) Duke u marrë me leximin dhe rileximin, me vlerësimin dhe rivlerësimin si dhe me studimin tërësor e të gjithanshëm të literaturës sonë në relacion me shenjat, diskurset, kodet tematike dhe ligjërimore, etj., ndryshe nga studiuesit si Sabri Hamiti[25], Kujtim M. Shala[26] e ndonjë tjetër, kemi identifikuar tre komponente, tre strumbullarë, tri shtylla, tre burime, tre përbërës (kode) themelore në literaturën tonë: Kulturën dhe letërsinë orale (kodi i letërsisë popullore, 2. Kulturën e shkrimit biblik (Kodi biblik) dhe 3. Kur`anin dhe filozofinë islame (Kodi mysliman lindor). Nga kjo del i drejtë qëndrimi se këta janë tre konstituentët themelorë jo vetëm të literaturës sonë, të kulturës sonë që është krijuar me mundime e sakrifica të mëdha gjatë rrjedhës së shekujve duke pësuar ndryshime dhe transformime nga më të ndryshmet, por edhe përcaktues të identitetit tonë qytetërues. Këtë nuk goxojmë më ta fshehim nga vetja jonë. Duhet të përballemi me të vërtetëtn. Sepse, siç e ka vërejtur edhe shkrimtari dhe publicisti ynë i njohur, Mehmet Kraja[27], Myslimanizmi, ta zëmë në Kosovë, së paku gjatë muajit të ramazanit (sc. 2005-I.A.) nuk është me përkatësi fetare, por është identitet parësor civilizues, është mënyrë e sjelljes, është normë, është moral.
b) Pikëpamja e vjetër (fillet e së cilës i gjejmë te romantizmi dhe nacionalromantizmi) se shqiptarët dhe kultura e tyre i përket civilizimit perëndimor, se të tillë kanë qenë gjatë gjithë historisë së tyre dhe se zhvendosja e ndonjëhershme në Lindje ka qenë aksidentale (I. Kadare) tashmë nuk qëndron kur dihet fare mirë edhe fakti se motivet të Lindjes janë ngulitur edhe në kulturën materiale e shpirtërore të shqiptarëve, në arkitekturë, në artet figurative aplikative, në veshmbathje, në artin muzikor, në enterierin e shtëpisë, në kuzhinën shqiptare, në mirësjelljen shqiptare, në letërsinë popullore dhe artistike, në filozofinë shqiptare, me një fjalë në jetën e shqiptarëve.
Ka madje studiues, ndër ta edhe dr. Muhamet Pirraku, që flasin për islamin si identitet shqiptar. Zatën edhe Zef Mirdita flet për islamin shqiptar.

## Islamizimi – barrierë që ndërpreu greqizimin dhe slavizimin e shqiptarëve

Ardhja e turqëve në Ballkan është moment me rëndësi në historinë e zhvillimit të sferës shpirtërore të shqiptarëve. Kjo ardhje, sipas Ismail Hasanit[28], Robert Elsie-t[29] etj., përkundër vuajtjeve të pafundme, qe u solli banorëve të këtij vendi (sc. Shqipërisë – I.A.), solli edhe një kulturë të re e të përpunuar, e cila më

vonë do bëhet, edhe sipas R. Elsie-t[30], pjesë përbërëse e identitetit shqiptar. Kështu, prandaj, Islami, si një fe e re, kishte çarë midis veriut katolik dhe jugut ortodoks të Shqipërisë dhe me kalimin e kohë, u bë besim sundues dhe pati karakter mbrojtës gjithëshqiptar. Ç`është e vërteta, studiues të njohur, ndër ta edhe Roberto Maroco dela Roka[31], tashmë e kanë vërtetuar, me argumente të pathyeshme, se Islamizmi ka pasur rolin vendimtar në ruajtjen e identitetit kombëtar të jesës absolute të popullit shqiptar. I po këtij mendimi, sipas historianit Renzo Falaschi, kishte qenë edhe Ismail Qemali sikundër edhe Kasem Biçoku, i cili, ndër të tjera, shkruan, citojmë : « procesi i islamizmit nisi qysh me pushtimet e para osmane në Shqipëri. Ai u përhap gjerësisht gjatë shek. XVI-XVII dhe përfshiu pjesën më të madhe të shqiptarëve. Islamizmi lehtësoi integrimin e tyre në jetën e Perandorisë Osmane dhe u bë një barrierë e fuqishme që ndërpreu greqizimin dhe sllavizimin e shqiptarëve... »[32]. Mendime dhe vlerësime të këtilla, nryshe nga ato të Zef Mirditës dhe Engjëll Sedajt[33] hasim edhe te autorët e tjerë si: Peter Bartl, Hasan Kaleshi, Muhamed Pirraku, Safet Juka, Jahja Drançolli, etj.. Kështu, për shembull, Hasan Kaleshi (1922-1976), Jahja Drançolli dhe Peter Bartl[34] kanë shprehur pikëpamje bindëse kur kanë thënë se pushteti turk i Ballkanit, përkatësisht Islamizmi e pati të paktën një rrjedhojë pozitive – i shpëtoi shqiptarët nga asimilimi etnik prej sllavëve, ashtu sikundër vërshimi sllav në Ballkan në shekullin e gjashtë i pati dhënë fund procesit të romanizmit që kishte kërcënuar me asimilim paraardhësit jo latinofolës të shqiptarëve, një mijë vjet më parë.

Falë faktit që një pjesë e madhe e popullsisë gjatë shekujve kishte pranuar islamin, pavarësisht me dhunë apo vullnetarisht, shqiptarët merrnin pjesë qenësisht edhe në historinë perandorake osmane. Shqiptarët, siç dihet, përfaqësoheshin në elitën ushtarake, politike e kulturore të Perandorisë në përmasa që nuk ishin aspak në raport me numrin e tyre si popullsi. Për më tepër, nën sundimin turk shqiptarët e zgjeruan qenësisht hapësirën e tyre. Nga e tërë kjo dihet se, siç shkruan edhe P. Bartl[35] sundimi turk për shqiptarët nuk ka pasur vetëm pasoja negative. Përkundrazi. Pushtimi turk, edhe sipas P. Bartel, i kishte dhënë fund procesit të sllavizimit të shqiptarëve, edhe në Kosovë. Nga kjo mund të nxirret përfundimi : islamizmi-barrierë, që ndërpreu greqizimin dhe sllavizimin e shqiptarëve. Këtë fakt do duhej ta përfillte edhe historiografia shqiptare sikundër edhe studiuesit e sotshëm shqiptarë, të cilët janë të prirur që sundimin turk ta vështrojnë dhe ta gjykojnë fund e krye negativisht. Prandaj, siç e ka vënë re studiuesi i njohur gjerman, Peter Bartl[36] ka gjithësesi vend për t`u vënë në dyshim legjitimiteti i këtij dyshimi.

## II. Kur`ani – burim frymëzimi në letërsinë shqiptare

### 1. Letërsia e bejtexhinjve

Letërsia e bejtexhinjve e shek. XVIII-XIX, e quajtur kur e kur edhe letërsi e proveniensës islame, letërsi shqipe me alfabet arab, etj., është përshkuar ndjeshëm nga fryma islame dhe Kur`ani. Ajo është një hallkë e rëndësishme në procesin letrar, është dukuri e dallueshme letrare, dhe si e tillë, sipas studiuesit Ali Xhiku[37] është ndër fenomenet më jetëgjata dhe më të qëndrueshme në historinë e kulturës sonë të vjetër, një dukuri aspak sporadike, po përkundrazi vazhdimisht persistente. Shkrimtarë bejtexhinj, siç e ka vënë re studiuesi në fjalë, Ali Xhiku, ka pasur në shumë vise, nga Rahoveci, Vushtrria, Mitrovica, Pristina, Prizreni, Gjakova, e Tetova, në Shkodër, Elbasan e Berat, deri në Kolonjë, Konispol e gjetkë. E hulumtuar, zbuluar dhe studiuar në mënyrë të veçantë e me përkushtim nga Osman Myderrizi[38] por edhe nga autorë të tjerë kosovarë si: I. Ajeti, M. Krasniqi, M. Pirraku, H. Salihu, dhe M. Hysa, kjo letërsi, siç e ka vënë re studiuesi Jorgo Bulo[39], me lidhjet e saj të brendshme me kulturat e mëdha të Orientit, me filozofinë e islamit dhe Kur`anin, e ka pasuruar kështu kulturën dhe letërsinë shqiptare me një dimension të ri dhe të rëndësishëm. Kjo letërsi, sipas studiuesve si M. Pirraku[40], Peter Bartl[41], Robert Elsie[42], e ndonjë tjetër, e ka pasuruar letërisnë shqiptare në përgjithësi edhe me gjini dhe mjete shprehëse të reja[43]. E kjo, sipas një vlerësimi të qëndrueshëm të studiuesit të njohur kroat, Zdenko Skreb[44], nënkupton faktin se një vepër latrare poetike në përgjithësi siguron vendin e saj në vlerat latrare poetike të një tradite, pikërisht me elementet e reja që sjell në krahasim me traditën letrare paraprake. Ky vlerësim do të vlente, pa dyshim, edhe për letërsinë shqipatre të bejtexhinjve.
Ç`është e vërteta, autorët më të shquar të kësaj letërsie (të bejtexhinjve) ndër ta edhe Muhamed Kyçyku-Çami (1784-1844), duke kënduar e folur shqip për shumë vlera kuranore, për profetin Muhamed dhe nxënësit e ideve të tij, për dashurinë e tyre për gjuhën, për fenë e re (islame), për popullin, historinë dhe vendin e tyre, në mënyrë guerile ngjallnin dashurinë e masave shqiptare të islamizuara për një liri më njerëzore, për një fe më liberale, me pretendime gjithëshqiptare, për një bashkim e solidaritet në nivel të bashkësisë së gjuhës, të bashkësisë së kulturës, të bashkësisë së tregut dhe të bashkësisë së vendit. Madje, këtu, nuk është tepër të konstatohet se, të thuash, të gjithë krijuesit shqip me alfabet arab, që i njohim deri sot, kanë vepruar në mjediset ku gjuha shqipe dhe kultura shqiptare ishin të rrezikuara tepër nga gjuhët dhe kulturat e huaja: sllave, greke, turke e italiane. Sa për ilustrim le të përmendim edhe krijuesin

Dervish Hasanin e Rahovecit i cili pati për qëllim jo vetëm t`i parironte gjuhës turke, por shqipen t`ia kthente masës shqiptare sllavofone të Rahovecit[45].
Letërisa shqipe me alfabet arab, që bën bazën e kulturës shqiptare të provenien-sës islame, të periudhës së iluminizmit, përkatësisht të shek. XVIII, krahasuar me letërsinë shqiptare të sferave të tjera (katolike dhe ortodokse), të kësaj kohe, është shumë më e llojllojshme, më vëllimore, më e pasur në formë dhe përmba-jtje dhe me shtrirje e përdorim shumë më të gjërë[46].

**2. Zhvillime letrare në dy faza**

Letërsia shqpe me alfabet arab, e quajtur ndonjherë edhe letërsi myslimane shqiptare[47], është zhvilluar kryesisht në dy faza (periudha): gjatë shek. XVIII dhe në fillim të shek. XIX. Autorë të fazës së parë, që shkon aty nga fundi i shek. XVIII, qenë Nezim Frakulla i quajtur Beratasi e Sulejman Neibi. Kurse të fazës së dytë, që nisë nga çereku i fundit të shek. XVIII dhe kapërcen shek. XIX, qenë Hasan Zyko Kamberi, Muhamed Kyçyku-Çami (mbase figura më e shquar e kësaj periudhe), Tahir Gjakova, Zenel Bastari, Dalip Frashëri, Jonuz Efendi Sabriu etj. Për më tepër, orvatjet e para në fillim të shek. XVIII nga këta shkrimtarë të formuar në një kulturë islamike për t`u shprehur jo në gjuhën e orientit, por në gjuhën shqipe, ishin aq vendimtare sa edhe ç`kishin qenë kalimi nga latinishtja në shqipe për krijimin e letërisë së hershme shqipe, në shek. XVI-XVII[48].
Ç`është e vërteta, vargu i shkrimtarëve bejtexhinj që kanë shkruar ose përkthyer vepra fetare, të mbrujtura me frymë kuranore dhe islame, nis me Nezimin, që konsiderohet edhe themelues i letërsisë shqipe me lafabet arab[49]. Kështu, që më pas, trajtimi i temave fetare, të frymëzuara nga Kur`ani dhe filosofia islame, zuri një vend përherë e më të theksuar në krijimtarinë letrare të bejtexhinjve, gjë që vazhdoi ta lidhë edhe më fort atë krijimtari me kulturën e Orientit[50].
Evolucioni që njohu krijimtaria e bejtexhinjve gjatë zhvillimit të vet nga faza e saj e parë (shek. XVIII) në fazën e dytë (shek. XIX) është rezultat i përhapjes dhe ndikimit të islamizmit në jetën mendore e shpirtërore të shqiptarëve, çka solli me vete edhe zgjerimin e sferës së trajtimit të historisë së shenjtë islame ne poezi. Që këtej, prandaj, fryma anakreontike e periudhës së parë ia lë vendin gradualisht tematikës fetare e morale islame. Kjo ndikoi edhe në ndryshimet që ndodhën në sistemin e llojeve e të gjinive poetike. Kështu, nga lirikat e Nezimit dhe të S. Neibit kalohet në poemat e M. Kyçykut e të D. Frashërit; të parat me përmbatje morale, që zhvillojnë subjekte të legjendave të njohura kuranore, të dytat histori të vjershëruara në formë eposi për luftën dhe heronjtë e Qerbelasë.

Poashtu nga divanet me motive të larmishme, kalohet në mevludet, me të parin mevlud të H.Z. Kamberit, i cili përuron, siç e ka vënë re edhe studiuesi Jorgo Bulo[51] letërsinë fetare myslimane në shqipet, dhe nga format lirike tipike për divanet orientale siç janë gazela dhe kasideja, ku i këndohet dashurisë dhe endjeve të jetës në frymë mistike, ose epikuriane, kalohet në hymne fetare, ilahitë (arabisht ilahi), që u bënë mbizotëruese sidomos në mjediset e teqeve ku krijohej kjo poezi deri në mes të shek. XX[52].
Megjithatë nuk është aspekti dogmatik i isilamit burim kryesor i frymëzimit të kësaj poezie, por mendimi dhe forca e brendshme aktive e besimit, çka përcakton, sipas J. Bulos[53] krijimin filozofik si një vlerë të saj.
Kështu, prandaj, konstatimet dhe vlerësimet, ta zëmë, të sSabri Hamitit[54], se "bejtexhinjt nuk kanë shtjelluar subjekte fetare", se "letërsia e tyre është letërsi jofetare, laike", tashmë janë të vjetëruara dhe të tejkaluara edhe për faktin se, siç dihet, poemat si ato të Hasan Zyko Kamberit, për shembull: Mevludi (vjershë fetare për lindjen e profetit Muhamed) sikurse edhe vjersha të tjera po të këtij autori janë me subjekte fetare[55]. Ç`është e vërteta, traditën e shkëlqyeshme orientale të mevludit (poezi fetare festive për lindjen e profetit Muhamed), përveç Hasan Zyko Kamberit(shek. XVIII-XIX) do të kultivojnë, me mjaft përkushtim dhe sukses, edhe poetë të tjerë bejtexhnjë si: Abdullah Sylejman Konispoli (shek. XIX), Hafiz Ali Ulqinaku (1855-1913), i njohur edhe si përkthyes në gjuhën shqipe të: Mevludit të Sulejman Çelebiut. Edhe Tahir efendi Halil Popova (1856-1949) nga fshati Popovë afër Vushtrisë (në Kosovë) është i njohur si autorë i një mevludi (sipas modelit të S. Çelebiut), të cilin kishte arritur ta botonte në Stamboll reth vitit 1876. Thuhet se Mevludi i Popovës është kënduar gjërësisht në qarqet myslimane të Kosovës deri vonë[56]. Mevlude të tjera, qoftë orgjinale apo përkthime të Çelebiut, dihet se janë shkruar shqip nga autorët/poetët të lindur në shek. XIX si Haxhi Çiçkoja nga Korça, Tahir efendi Lluka (vd. 1909), Hafiz Korça (1873-1956), Abdullah Sëlmaku, Hafiz Ibrahim Dalliu, 1878-1952[57], etj.
Me tematikë dhe platformë fetare-islamike-kuranore janë edhe shumë vepra të tjera të bejtexhinjve, në mesin e të cilëve, po përmendim edhe veprën: VEHBIJE të Tahir Gjakovës, i njohur edhe si Tahir Boshnjaku, që e kthyer në shqip do të thotë dhuratë, dhunti. Në këtë vepër, siç dihet, poeti, Tahir Gjakova, ka trajtuar çështje fetare dhe filozofike (islame), që kanë të bëjnë me jetën e njeriut, me parajsën/xhenetin, me ferrin/xhehnemin, me detyrat e njeriut në përgjithësi, me dijen dhe vleftën e saj, me përvuajtninë, me prozhmimin etj.[58]. Kjo vepër, e shkruar në vargje të rregullta me metrikë arabe, me një vokabular poetik të terminologjisë islame (kuranore), ku janë ndërfutur edhe pjesë në prozë, përveç

vlerave shumështresore, shquhet edhe për faktin se është dokumenti më i vjetër i shqipes së Kosovës i shkruar me alfabet arabo-turk[59].
Për ndikime te fuqishme të Kur`anit dhe të filozofisë islame si dhe me vlera shumështresore shquhet, në mënyrë të veçantë, Muhamed Kyçyku-Çami (1784-1844). Është ky një teolog-poet i dalluar dhe për mjeshtri poetike (artistike), i cili e ka pasuruar letërsinë shqiptare edhe me gjini të reja poetike. Qe i pari që punoi shqip poemën e gjatë. Veprat e tij, siç dihet, kanë cilesi artistike, do thoshim të pakontestueshme, që mund të shijohen edhe sot[60], por. Siç do të thoshte edhe Milivoj Solar[61], duke marrë parasysh kontekstin e tyre të përgjithshëm kulturor (relacionin ndaj Kur`anit dhe filo-zofisë islame).

### 3. Muhamed KYÇYKU, "Jusufi dhe Zelihaja"

Poema: Jusufi dhe Zelihaja, e M. Kyçykut, me 2.130 vargje, është ndërtuar me paratekst kuranor. Kemi te kjo poemë një ide dhe fabulë që është huazuar drejtpërdrejtë nga Kur`ani, identike me kaptinën 12 Suretu Jusuf[62] por të shtjelluar në mënyrë mjaft origjinale, me një gjuhë të shkathët e të rrjedhshme, artistike[63], të arsyetuar artistikisht. Kjo "më e bukura rrëfenjë" siç e quan Kur`ani[64], siç dihet, është trajtuar nga letërsitë e ndryshme orientale në shumë vepra. E ka trajtuar, nga të parët, poeti persian Firdusi (935-1020) dhe më pas autori mistik Xhami (1414-1492). Në letërsinë shqipe do ta trajtojë edhe Çajupi, te vjersha: Zolejkaa. Por edhe Hafëz Ali Korça poet i talentuar i shek. XX.
Në qendër të poemës: Jusufi dhe Zelihaja të M. Kyçykut, që është një nga poemat më të mira të letërsisë sonë[65] është Jusufi. Rreth kësaj figure kuranore janë renditur mori dramacitetetsh dhe idesh: lindja e tij, ëndrra, komploti familjar (hudhja e Jusufit në pus nga vëllezërit e pabesë), nxjerrja e tij nga pusi dhe shitja si skllav në Egjipt, burgosja për 12 vite me anë të komplotit të Zelihasë, roli i guvernatorit, Uria në Kanan, rinjohja me vëllezërit, atin etj.[66].
Ngjarja e peripecive dhe mundimeve të Jusufit, siç e ka vënë re edhe studiuesi M. Hysa[67], mbështetet në katër prova, të cilat ai i kalon vetëm me durim. Dhe vetëm në provën e katërt, siç dihet, Jusufi, që ishte i bukur si "një copë diell", e dëshmon përcaktimin e vet si profet. Kështu ai, pra Jusufi i burgosur, mbushet me frymën e profecisë dhe të interpretimit të ëndërrave. Ndërsa botës së atëhershme i afrohet fatalizmi, që fillimisht birnohet te faraoni përmes ëndërrës. Këtij fatalizmi njerëzor askush nuk mund t`i dalë përballë, përveç Jusufit, dhe ky pozicion i Jusufit, siç e ka vënë re edhe studiuesi F. Cakolli[68], përbën veprimin kryesor heroik të poemës. Ky heroizëm, sipas F. Cakollit[69], është

skicuar kështu:
a) Jusufi nxirret nga burgu për shkak të misionit mesianik (shpetimi i njerzëve nga uria; vdekja)
b) Jusufi vihet si guvernator i gjithë faraonisë 8baza legale dhe autoritare e misionit mesianik; sjellja e ligjit të ri)
c) Gjithë vëllezërit dhe ati i Jusufit do të vijnë të uritur te këmbët tij (kombet njihen me rolin e Mesisë si dhe pranojnë autoritetin etij)
d) Gjithë egjiptasit dhe popujt përreth tyre do të shpëtojnë nga uria (roli mesianik, se kushdo që do të pranoj Fjalën e Zotit do të shpëtoj).
Duke u marrë me analizën dhe interpretimin e kësaj poeme, edhe në raport me Kur`anin, studiuesi M. Hysa[70] me të drejtë ka theksuar se jeta e Jusufit në burg është një episod i veçantë në të cilin Kyçyku është ndalë shumë më tepër seç tregohet në Kur`an, sepse mu aty dëshmohet edhe përcaktimi i Zotit si mbizotërues dhe mëshirues i botës, i njerërzve. Ndërsa fenomeni psikologjik i ëndrrës, që është paraqitur edhe në burg, edhe para mbretit, bëhet shkak që ai (Jusufi) të dalë nga burgu dhe të marrë poste të larta shtetërore. Edhe këtu reflektohet mrekullia e Zotit. Mrekullia e Zotit duket edhe në mishërimin e vuajtjeve të Jusufit, në mëshirimin e Zelihasë, në ndërkohë, mbasi vdes i shoqi i Zelihasë, ata martohen. Zoti mëshiron edhe Jakupin, që shëron sytë me këmishën e përgjakur të Jusufit. Mrekullia e Zotit është e madhe. Kjo mbase i jep veprës në fjalë ngjyresë të veçantë kuranore.
Pa hyrë në analizë dhe interpretim më të thellë, le të theksojmë se kjo poemë, me vlerat strukturore që ka, me fenomenin kompozicional e dramatik, me pasurinë shpirtërore të personazheve, me gjuhën poetike që ka, meriton një rivlerësim dhe qasje të veçantë, sepse si e tillë, ajo ka pasuruar letërsinë tonë të shek. XVIII-XIX me një dimension të ri letrar-estetik e kulturor, me një refleksion kuranor-filozofik, që ka karakter dhe vlerë universale.

**4. Erveheja**

Në kontekst me ndikimet e Kur`anit dhe të filozofisë islame e vështrojmë edhe poemën: Erveheja të Kyçykut. Është kjo një poemë origjinale, ndër më të bukurat në letërsinë tonë, ku, me mjeshtri të madhe artistike, në stilin popullor, me strofa katër vargjesh e tetërrokësh me rimë ABAB, është kënduar bukuria trupore, e pashoqe, e saj:
“Erveheja qe një grua,
që s`kish shoqe n`atë ditë,

vajzë dhe si u martuar,
posi hëna kur bën dritë.”

Por është kënduar, mbi të gjitha, fisnikëria shpirtërore dhe morale e saj – si personazh kryesor që përmbledh në vete virtyte më të larta shqiptare dhe njerëzore, por edhe kuranore, siç janë: besa, nderi, mirësia dhe dashuria ndaj njeriut dhe ndaj Zotit. Për më tepër, tërësinë e kësaj vepre artistike dhe tërësinë e konceptit islam, poeti –teolog M. Kyçyku e ka realizuar përmes personazhit të Ervehesë që vepron, sipas një vlerësimi mjaft të qëlluar të M. Hysës[71] si besimtare e vërtetë që ka kulturë islame dhe çdo veprim e bën me ndërgjegje të plotë, sepse është një intelektuale islame, që udhëhiqet nga librat e shenjtë. Kjo shihet më së miri kur asaj Arapi i propozon martesë, ndërsa ajo mbrohet duke thënë: „U s`kam bërë zina kurrë“, sepse kjo „është harem me qitab“[72]. Ç`është e vërteta, në këtë poemë poeti ka ndërtuar edhe konceptin e shpirtëmadhësisë, shpirtgjerësisë dhe shpirtëbutësisë së Allahut, se ai mund të mëshirojë kur njeriu i drejtohet me lutje. Dhe pikërisht në emër të këtij koncepti, siç e ka vlersuar edhe M. Hysa[73], Erveheja i është lutur Arapit që të mos e turturojë se me të mirën që bëjmë ndaj të tjerëve shfaqim edhe nderimin tonë ndaj Allahut:

„Se Allahu ishte xhumert
Një të mirë që punove,
Te Allahu u nderove.“

Edhe përcaktimi i jetës së njeriut te Kyçyku ka një koncept që, sipas vlerësimit të M. Hysës[74] lidhet me atë islam:

„Emri`i Zotit do banetë
dhe takdir (urdhër) i Perendisë
me t`ardhurë vadeje (afati)
dovleti dha amanetnë. “

Për më tepër Kyçyku ndërton koncept islam edhe për rregulimin shetëror të vendit dhe atë, siç ka theksuar edhe M.Hysa[75] duhet ta trajtojmë ashtu pavarësisht se si mund ta pranonin dje e sot. Në kontekst me këtë, le të theksojmë edhe njëherë faktin se Erveheja, pasi e merr pushtetin në dorë (meqë e shpërblen Perëndia për virtytet e saj), vendos rendin shtetëror të sheriatit[76], që punët të

rregullohen sipas këtij ligji, sepse, edhe sipas botëkuptimit të Ervehesë, edhe sipas botëkuptimit të poetit dhe teologut të shkencave islamike, M. Kyçykut, vetëm ashtu mund të bëhet një vend i lumtur, i nderuar:

„Po që hipi q`atë sahat
të bukur`e dha nizamnë (rregulin),
gjithë punënë dhe sheriat
e bënë mamur dini islamë.“

Ç`është e vërteta, Muhamed Kyçyku është autori që moralin shoqëror e sintetizon me moralin fetar, është autori që mendon se të këqijat njerëzore mund t`i luftojë me sukses njeriu që ka të formuar vetëdijen fetare (sc. Isalme – I.A.). Gati të gjithë personazhet e tij artistikë si ata me burim kuranor, si ata me burim jashtë kuranor, janë brumosur me virtyte të moralit shoqëror e të moralit fetar (sc. Islam- I.A.). Kjo është premisë që del nga çdo vepër e tij, pra edhe nga vepra “Erveheja” – thekson M.Hysa[77].

**5. Çështja e tjetërsimit të konceptit në poemën „Erveheja“**

Me çështjen e tjetërsimit të konceptit themelor të poemës „Erveheja“ është marrë, në mënyrë mjaft të thellë, i vetmi, me sa dihet, deri më sot, M. Hysa[78]. Duke u marrë me këtë çështje, studiuesi në fjalë, veç tjerash, ka theksuar me të drejtë se O. Myderrizi ka bërë punën më të mirë e më të madhe në kërkimet e tij rreth “Ervehesë”, kërkime të cilat patën sukses, pasi më në fund e gjet origjinalin e poemës dhe e botoi (paralelisht me variantin e J. Vretos) duke e shpëtuar kështu veprën nga tjetërsimi i konceptit themelor që i është bërë me variantin e J. Vretos[79]. Kështu, për shembull, sa për ilustrim le të theksojmë se J. Vretoja, me qëllim që t`i heqë gjurmët e Kur`anit, që në fillim kishte menjanuar vargun: Në vakit Beni Israil (vargu i parë i strofës së dytë), koncept ky që, sipas studiuesit M. Hysa[80] lidhet me ajetin e 8 të kaptinës SURETU El ISRAË, ku ndër të tjera thuhet se Israe është udhëtim natën që bën Muhamedi prëj Mekës në Jerusalem.Vretoja kishte bërë edhe shumë ndryshime të tjera konceptuale. Mirëpo pa hyrë në detaje të tjera, një gjë, por, është e qartë: poema „Erveheja“, siç ka vënë re studiuesi M. Hysa[81] nuk është një vepër „profane“, siç del nga varianti i Vretos, por një vepër me konceptin fetar islam, ashtu siç del nga varianti i Muhamed Kyçykut.

## 6. Krijime të tjera të Kyçykut

Duke u bazuar edhe në: Shkrimet shqipe të Dh. SHuteriqit[82] kuptojmë se poeti Muhamed Kyçyku ka shkruar edhe vepra të tjera, ku trajton tematikë islame dhe kuranore. Ne kontekst me këtë le të përmendim, për shembull, vjershën me titull: Ai që falet, pastaj një vjershë tjetër kushtuar vdekjes se profetit Muhamed, një Isasë, etj. etj..

## 7. „Hadikaja“ e Dalip Frashërit

Është me rëndësi të theskojmë se letërsia e bejtexhinjve, ndonëse shpesh e interpretuar dhe vlerësuara keq, pa kritere të qëndrueshme letrare-estetike, është një letërsi e re, e mbështetur në traditën kulturore-letrare dhe isalme. Mjaft të pasur, të Orientit. Ajo solli edhe një gjuhë letrare të re, shenja, diskurse dhe kode tematike dhe ligjërimore mjaft interesante dhe të avancuara, me vlerë, ndonëse jo të nivelit të klaiskëve persianë e arabë[83]. E ndikuar nga modelet letrare orientale, kjo letërsi, përveç dimensionit të ri kulturorë, solli edhe forma e zhanre të reja në letërsinë shqiptare të panjohura deri atëherë. Në këtë kontekst le të përmendim edhe poemën e parë epike të vërtetë në gjuhën shqipe, poemën: Hadikaja (kopshti) të Dalip Frashërit. Kjo poemë, që është vepra më e vëllimshme e trashigimisë artistike shqiptare, me mbi 60.000 vargje, është e shkruar kryesisht me strofa katërshe, me rima të alternuara, në tetërrokësh me kombinim gjashtërrokësh, që i jep një lloj freskie dhe gjallërie veprës në fjalë. Kjo vepër poetike, që mund të quhet edhe si një lloj modeli frymëzues për Naim Frashërin, ka për bazë historinë e shenjtë islame, përkatësisht tragjedinë e Qerbelasë. Aty këndohet, siç dihet, edhe profeti Muhamed, Abas Aliu, heroizmi i deshmorëve të Qerbelasë sikundër edhe rruga e depërtimit të bektashizmit në Shqipëri, që zuri „vatanë“ në Frashër, e ku dallohen Frashërlinjtë, veçanërisht Naim Frashëri, shembëlltyra e të cilit u bë jo vetëm fuqi frymëzuese por edhe faktor i bashkimit të popullit me porosinë e tij të madhe, të frymëzuar edhe nga mësimet e Kur`anit.

Poema: Hadikaja, pothuaj në një kohë me poemën: Jusufi dhe Zelihaja të M. Kyçykut, sikundër edhe poema: Myhtar Nameja e Sh. Frashërit, i kanë dhënë idenë Naimit të shkruajë një vepër analoge, eposin e bukur fetar „Qerbelaja“[84].

## III. Kur'ani,burim i pashterrshëm frymëzimi për Naim Frashërin

### 1. Mitologjia islame në krijimtarinë e N. Frashërit

Naim Frashëri (1846-1900), i konsideruar edhe sot si pot kombëtar i Shqiptarisë[85] ishte njohës i mirë dhe adhurues i Kur`anit të shenjtë dhe shkrimtar i cili në poezinë e tij, siç ka vërejtur edhe historiani i njohur i letërisë shqiptare, Rexhep Qosja[86], ka inkuadruar, përveç tematikës atdhetare, edhe përmbatje, ide, paraftyrime, situata, përshkrime, mite dhe simbole, të cilat burimin e kanë te Islamizmi dhe Kur`ani. Prej shkrimeve të Naimit, siç shkruan R. Qosja[87], , posaçërisht prej vjershave të përmbledhjes Ëndërrime[88], prej disa vjershave të përmbledhjes: Lulet e verës; prej sproves filozofiko-etike Mësime; prej përmbledhjes së vjershave fetare: Fletore e bektashinjve; dhe prej parathënies së saj Bektashitë dhe, më në fund, prej poemës heroike-fetare Qerbelaja; shihet se Naimi si poet, mendimtar, filozof dhe, madje, pedagog, nuk mund të jetë i paanshëm ndaj Kur`anit. Për më tepër, njohjen e Kur`anit dhe ndajafërsinë e tij për të e tregojnë jo vetëm përmbatja fetare ose, krejtësisht, fetare, e disa shkrimeve të lartshënuara, jo vetëm kreu i veçantë i Mësimeve me titullin Thelb` i Kur`anit, në të cilën paraqet, vërtetë, thelbin e kësaj vepre, por edhe një sërë mitesh, simbolesh, paraftyrimesh, që e përshkojnë poezinë e tij. Kështu, prandaj, lirisht mund të thuhet, ashtu siç e ka thënë edhe Rexhep Qosja[89], se mitologjia islame është e pranishme në gjithë krijimtarinë e Naim Frashërit prej vjershave të përmbledhjes së parë, Ëndërimet (Tahayyülat), e deri te poema: Istori e Skënderbeut: mite, simbole, figura të shenjta islame mund të gjenden jo vetëm në poezinë me përmbajtje fetare, por edhe në poemat e tij të mëdha. Jo pak situata, pamje, parafytyrime dhe përshkrime në poezinë dhe në prozën e Naim Frashërit përshkohen prej figurash me prejardhje prej mitologjisë fetare. Figurat më të veçuara fetare që përdorë ai janë: Muhamedi, Fatimja, Hatixhja, Imam Hasani, Imam Hyseni, Musa, Abaz Aliu, Ismaili, Jezidi, Nemruti, Haruni, Eva, Adami, Moisiu, Josifi, Isaku, Shën Mëria, mali i Turit, Nervani, Xhebraili, parajsa, skëterra, engjëlli, djalli, bektashinjt, të liqtë, qiejtë, gjithësia, të Mirët, dymbdhjetë imamët, djallëzia, Qofeja, Meqeja, Heqeja, Medineja, fajtorët, urata, fusha e Qerbelasë, shenjtorët, Selia, Savani, qielli i letë, njeriu-mëkëmbës, gjyqi i Zotit, zemra e bardhë, e të tjera. Megjithëse disa prej këtyre figurave janë me prejardhje biblike, të gjitha ato, kur përdoren, pothuaj, përdoren në kontekste në të cilat mbizotërojnë paraftyrimet dhe prapakujtimet fetare islame. Kështu, për shembull, parajsën dhe skëterrën, që janë paraftyrime të përbashkëta, pothuaj për të gjitha fetë, Naimi i paraqet ashtu sikundërjanë paraftyruar në Kur`an[90].

Me figurat e tilla fetare islame, të frymëzuara në Kur`anin e Shenjtë, Naim Frashëri arrin t`i japë disa ngjyresa të veçanta gjuhës dhe stilit, gjithsesi të panjohura para tij dhe të papërsëritura as pas tij në poezinë shqiptare[91].
Nuk ka dyshim se ngjashmëritë ndërmjet krijimtarisë poetike të Naim Frashërit e të letërsisë së Orientit (Lindjes) janë të gjera dhe të gjithanshme: ato kapin përmbatje, ide, pamje, situata, përshkrime, prapakujtime, mite simbole, e të tjera.
Prej poezisë dhe, në përgjithësi, prej letërsisë së Lindjes, Naimi, siç e ka vënë re edhe Rexhep Qosja[92] do të marrë temat për vjershat lirike: Dit`a e zezë dhe Abaz-Aliu, të përmbledhjes Luletë e Verësë, dhe për poemën heroike, Qerbelaja që, natyrisht, do t`i trajtojë në mënyrë të pavarur. Jo vetëm përmbledhja e vjershave të shkruara në persishte, Ëndërrime (Tahayyülat); jo vetëm vjershat Dit`e zezë dhe Abaz-Aliu të përmbledhjes Luletë e Verësë; jo vetëm poema heroike, Qerbelaja, por edhe një sërë krijimesh të tjera të Naim Frashërit, me ndjeshmërinë e shprehur në to e përkujtojnë shpesh, ndjeshmërinë e shprehur në poezinë e Lindjes. Naim Frashëri edhe kur këndon e përsiatë për Qiellin, për Zotin, për Natyrën, për zhvillimin rrethore të jetës, për vdekjen dhe pavdekësinë etj, integron frymën kuranre, filozofinë islame si kundër edhe vlerat e mendimit filosofik sufit. Kështu për shembull të vjersha Qielli, përkatësisht të vargu "Çdo gjë vdiret veq fytyrës së Ati" i vjershës në fjalë, poeti ka integruar, sipas Jorgo Bulo[93] pjesë të një verseti të Kur`anit. Fytyra e Zotit, sipas teologjisë islame nuk vdiret, sepse është e përjetshme, siç është e përjetshme mençuria dhe plotfuqia e Zotit që shfaqet kudo.
Pas fluturimeve metafizike në hapësirat e paanë të universit për të depërtuar në të fshehta që ai mban në gji, mendimi njerëzor thotë poeti mund të gjejë shprehje e ngushëllim vetëm kur të arrijë të lexojë në librin e hapur të natyrës fjalët e profetit: Fytyrn` e Zotit ke aty (Qielli), pra kur të kuptojë se mrekullia e gjithësisë është mrekulli e Zotit të shkrirë në të:

"Për Krijuesin e përsosur flet çdo send,
Hirin e fytyrn`e tij shoh në çdo vend.
...
Lajme nga ai më sjell çdo gjë e gjallë,
Emrin e atij çdo lule ka në ballë"
(Zoti).

Mendimi filozofik i Naimit sipas Jorgo Bullo[94] nuk i përmbahet aksiomit të teologjisë ortodoksale: nuk ka zot tjetër veç Zotit, por i përmbahet devizës së

shizmës sufite, nuk ka asgjë tjetër veç Zotit:

"Në çdo vend që hedh njeriu të zbetin sy,
Ditn`e Zotit të vërtetë sheh aty"
(Zoti).

Për më tepër, duke poetizuar mrekullinë hyjnore, Naimi ka poetizuar natyrën e njeriun si fron të Perëndisë dhe kështu ka shtjelluar edhe një motiv tjetër kuranik[95]. Ky motiv merr një përmbajtje morale në poezinë e Naimit i cili, duke parë te njeriu pasqyrën e Perëndisë, persiat për thelbin e tij moral. Ndërkaq aforizmi i Muhamedit: "kush njeh vetën ka njohur Zotin" e ka shpënë mendimin e poetit tek idea se e mira dhe e keqja, e bukurra dhe e shëmtuara, dashuria dhe urrejtja, engjulli dhe djalli, jetojnë te njeriu, për të kaluar në mësimin moral që, siaps Jorgo BuloS[96] përbën thelbin e etikës së tij.

Te njeriu ke pasqyrn`e Perëndisë,
Ndaj hiq dorë, o njeri, prej ligësisë!
Nga e drejta rrugën kurrë mos ndaj,
Të më thuash: Ç`bëra unë, ah, pastaj
(Zoti).

Çështë e vërteta, Naim Frashëri e paraftyron Zotin si krijues të gjithësisë ashtu siç e paraftyron edhe Kurani. Zoti, edhe sipas Naimit, është Një, i gjithdishëm, i plotfuqishëm dhe i gjithmonshëm:

"Plotfuqi pa shëmbëllim e pa kufi...
Mençuri që s`e rrok mendja: Perëndi"
(Zoti).

Duke persiatur për Zotin si poet dhe moralist, Naimi do te përgjigjet: Zoti shfaqet te njeriu i përsosur[97]. Sipas bindejve të tij, njeriu është qëllimi dhe arritja më e lartë e krijimtarisë hyjnore, dukja më e kuptueshme dhe më qëllimore. Njeriu është trajta e shfaqjes sipërore, më të kuptueshme të Perëndisë, sepse është krijesë me ndërgjegje e moral:

"Vëre re mirë njerinë,
T`i njohç Zotit urtësisnë
...

S`ka më të lartë në jetë
Nga njeriu, çështë i vërtetë”
(e vërteta).

Këto dhe persiatje të tjera të kësaj natyre dëshmojnë se janë përsiatje të një poeti që kryesisht është mbështetur dhe frymëzuar në librin e shenjtë, në Kur`anin[98]. Kurse ligjërimi poetik i kesaj natyre ku figurshmëria dhe nënteksti shënojnë thelbësoren, është edhe substancë e mirëfillt artistike.

## 2. Qerbelaja

### 2.a) Tipare hyrëse

Poema Qerbelaja (Bukuresht, 1898) është vepra e fundit poetike që botoi Naimi. Është shkruar me gjuhë dhe stil shumë të bukur, me trajta mjaft të pasura të ligjërimit poetik. Kjo poemë, e ndarë në 25 këngë, merret me historinë e shenjtë të Islamit, përkatësisht me luftën e Qerbelasë në Irak në vitin 680. Mirëpo në këtë poemë të bukur, në vargje tetërrokëshe (kështu është vlerësuar më1930) [99], vihen re, veç luftës në Qerbela, edhe shumë elemente të botëkuptimit fetar filozofik të Naimit. Në këtë vepër, interesante dhe me vlerë edhe për nga aspekti i ndikimit të Kur`anit edhe për nga aspekti artistik-estetik, poeti, siç e ka vënë re edhe Studiuesi Zija Xholi[100], në të vërtetë ka shpallur kredon e tij filozofike dhe fetare duke proklamuar (poetikisht) dhe duke pranuar (publikisht) edhe shumë të vërteta, që ndërlidhen, jo vetëm me Urtësinë e Fjalës së Zotit (Allahut që është Një, e nuk ka të adhuruar (Zot) pos tij... (Suretu Ali Imran, 2), të shpallur përmes profetit Muhamed, por edhe me ekzistimin e parajsës dhe të skëterrës, me pavdekësinë e shpirtit, me lartësimin e virtyteve njerëzore, Me Urtësisnë hyjnore, që lartëson njeriun, me mësimet dhe filozofitë kuranore përgjithësisht. Dhe duke ecur pas fesë Naimi bën dhe hapin tjetër dhe pranon ekzistencën e parajsës dhe të skëterrës, ku shkojnë shpirtërat pas kalimit nga kjo jetë në jetën tjetër. Naimi e përshkruan parajsën dhe skëterrën pak a shumë me ato ngjyra që e përshkruajnë dhe fetë. Për këtë Naimi ka folë disa herë në vargjet e Qerbelasë[101], që nuk janë në strofa, mirëpo, mendimi në vargjet e kësaj poeme, siç e ka vënë re edhe Xhevat Lloshi[102], është ndërtuar kryesisht sipas parimit të dyvargëshit.

**2.b) Vepër me vlera shumëdimensionale**

Duke parafrazuar një mendim të studiuesit të njohur, Xh. Papini[103] në lidhej me Komedinë Hyjnore të Dantes, do të thoshim se Qerbelaja e Naim Frashërit, një lloj Komedie Hyjnore Shqiptare, nuk është vetëm poezi e kënaqësisë fetare (siç mendonin shumë studiues dhe historianë të letërsisë shqiptare gjatë periudhës së komunizmit), por është poezi edhe e kënaqësisë estetike; është vepër me vlera shumë dimensionale. Qerbelaja është vepër që me forcën e saj poetike i begaton vlerat shpirtërore të njeriut (të shqiptarit), ia ndryshon faqën jetës. E vështruar nga aspekti interdisiplinar kuptojmë se Qerbelaja është njëkohësisht edhe vepër praktike, vepër vepruese dhe formuese, që nuk synon të jetë vetëm poetikisht e bukur dhe moralisht e mirë, por të ndryshojë statusin e njeriut (shqiptarit) dhe ta këmbejë radikalisht për t`u prirë njerzëve nga mjerimi drejt lumturisë, nga martirizimi drejt mirëqenies dhe parajsës, nga ferri i djeshëm dhe i sotëm tek parajsa e nesërme.
Te Qerbelaja, siç e ka vënë re edhe Dhimitër S. Shuteriqi[104] poeti Naim Frashëri ka kënduar dhe himnizuar historinë e shenjtë të Islamit, përkatësisht Aliun, njeriun e Perëndisë dhe mbretin e urtësisë sikundër edhe shenjtorët e tjerë të sektit bektashi duke dashur të na tregojë kështu, me anën e kësaj historie të shenjtë, pa dyshim, të ndikuar nga "Hadikaja" dhe "Myhtarnameja" e poetëve të mëparshëm frashëriotë, dhe mbase nga Fuzuli vetë (shek. XVI), se kjo fe, e lindur nga lufta në mes të së drejtës dhe shtrembërës, është triumfi i së drejtës, i së mirës e i vëllazërisë për të cilat kishte dhe ka nevojë edhe sot, populli shqiptar. Në këtë kontekst, prandaj, le të ritheksojmë atë që e ka thënë edhe Rexhep Qosja[105] se në qoftë se Imam Hasani dhe Imam Hyseni janë personazhe prej të cilëve mund të mësohen përkushtimi ndaj të mirës, të drejtës dhe të vërtetës, Mavija, Mervani dhe Jeziti janë personazhe prej sjelljeve, mendimeve dhe veprimeve të të cilëve mund të mësohet se ç`farë njeriu nuk duhet të jetë. Ç`është e vërteta, poeti Naim Frashëri, duke kënduar historinë e shenjtë të Islamit, në veprën e tij madhore Qerbelaja, që për nga vlera artistike qëndron më lartë se Historia e Skëndërbeut, ka inkuadruar edhe shumë figura emblematike të Kur`anitsiç janë: Zoti (Perëndia), Muhamedi, Ibrahimi, Merjemja, Musai, Isai, Jakupi, Jusufi, etj. etj., përmes të cilave veprës së vet, natyrisht, i ka dhënë jo vetëm një kolorit por edhe një dimension të veçantë me vlerë gjithsesi universale.
Një dimension i vaçantë i veprës Qerbeleja është edhe fakti se në të janë kënduar dhe glorifikuar, me një forcë të rrallë poetike, në njërën anë, dituria, njerëzia, miqësia, dashuria, urtësia dhe mirësia që janë të mishëruara jo vetëm te figurat

kuranore më lart të shënuara, por edhe për figurën e Aliut-njeriu i Perëndsië, dhe në anën tjetër janë kënduar dhe janë mallëkuar djallëzitë, ligësitë, pabesitë dhe marrëzitë që janë sinonim i së keqës, i mëkatit, i djallit vetë, që poashtu është një personazh mbase i veçantë i veprës në fjalë.
Pa hyrë në analizë më të thellë të dimensioneve kuptimore dhe artistike të veprës në fjalë, le të theksojmë: krejt në fund, të Qerbelasë, Naimi, edhe njëherë, i lutet Zotit, të Madh e të vërtetë (kështu ai e quan vazhdimisht Perëndinë), që të bëhet Shqipëria dhe që shqiptari:

"të jet`i qytetëruar
i ditur` e i mësuar,
t`i apë nder Shqipërisë.
U bëftë e Perëndisë."

Edhe prej këtyre vargjeve- lutje – emblematike shihet se lutja, si një trajtë mbizotëruese e ligjërimit fetar, me përmbatjen e saj, ka gjetur vend edhe në Qerbelanë e Naimit. Mirëpo lutja këtu, përveç karakterit fetar, merr edhe karakter kombëtar, që është poashtu edhe një dimension tjetër i veçantë i veprës në fjalë.

**2.c) Trajtat e ligjërimit poetik**

Në poemën Qerbelaja të Naim Frashërit kemi, veç tjerash, edhe shumë trajta të ligjërimit poetik. Ato, siç e ka vënë re Rexhep Qosja[106] përbëjnë një sistem të veçantë të mjeteve letrare-stilistike. Më së shpeshti këtë sistem e përbëjnë edhe trajtat e ligjërimit si: trajtat e përsëritjes së tingujve, fjalëve dhe anaforave, trajtat krahasimore, trajtat e cilësoreve, trajtat e zmadhimeve dhe zvogelimeve, metaforat, simbolet, mitet, mitema sikundër edhe roli estetik i tyre[107], etj. etj.. Të gjitha këto trajta janë të pranishme, kur më pak e kur më shumë, edhe te poema Qerbelaja. Dhe si të tilla që janë ato luajnë edhe një rol estetik mjaft funksional. Prandaj, në qoftëse përsëritjet, në të gjitha trajtat e përdorimit të tyre janë mjet stilistik me të cilin, para së gjithash, forcohet shprehësia emocionale e ligjërimit[108], atëherë me krahasimet, që janë poashtu mjet stilistik, gjithsesi me vlerë estetike, poeti kuptimisht dhe emocionalisht thellon përmbatjen e tij. Se sa mund të jetë funksional, estitikisht, ta zëmë, krahasimi i zgjeruar te poema Qerbelaja, le të shohim vargjet e Këngës XIV të poemës në fjalë, në të cilat sulmi i ushtrisë së Imam Hysenit mbi ushtrinë e kundërshtarëve të tij krahasohet me fenomene të ndryshme natyrore që e çudisin subjektin poetik:

"Kur vrenjtet`e nxihet moti,
dhe e shin`e shumë Zoti,
pa gëzon bujkun`e mjerë,
q`e pret pa durimtë bjerë,
nis gjëmim`e vetëtimë,
er`e keq`e kërcëllimë,
dita em antën bashkohet,
papo rrufeja lëshohet,
edh`e përpin lisn`e gjatë;
e zhvesh a e bën govatë!
me fuqi të shumë i bie,
më s`e le të bëjnë hije,
te ç`lodhet udhëtari,
a bariu, a pendari,
sepshihetë si kukudhi,
ndaj s`i le të djeg`e gujatë
e shtije mbi dhet e thatë!
Ashtu edhe ata trima
u dhanë si vetëtima
posi rrufeja i ranë,
të tërë ushtërinë e vranë."



Sikundër mund të shihet edhe prej këtij shembulli, krahasimi i këtille, i zgjeruar, në gjirin e të cilit gjenden vetëm edhe dy krahasime të thjeshta, e zgjeron shumë pamjen që përshkruhet, duke futur në të tëdhëna reja pamore e dëgjimore, që e plotësojnë dhe e ndriçojnë njëra-tjetrën. Krahasimi i tillë deri në fund e sendëzon, e bën, vërtet, ndijor ligjërimin. Prej shembullit të lartthënë, ndërkaq, mund të jetë më tepër se figurë stilistike: ai mund të jetë edhe procedim krijues, parim i ndërtimit[109].
Edhe metaforat a shprehjet metaforike janë mjaft të shpeshta në Qerbelanë e Naimit. Kështu, për shembull, në Këngën e XIX të Qerbelasë me shprehje metaforike, të shtrirë në dy vargje, por të ndërtuar mbi frazeologjinë popullore, ai e vlerëson kështu Mavijen e dytë si të vetmin personazh të mirë të dinastisë së Mavijës:

"ferra bëri trendafillë,
gal`e-egërë bilbilë!"

Nuk ka dyshim se këto vargje zëvëndesojnë përshkrime të gjata, në të cilat do të shpjegoheshin karakteri dhe veprimet e Mavijës së dytë që s`pranon të marrë push-tetin dhe karakteri dhe veprimet e paraardhësve e të kohë-tarëve të tij, rrugën e të cilëve nuk pajtohet ta ndjekë.
Ndonjëherë metaforat e shprehjet metaforike të ndërtuara mbi frazeologjinë popullore shënojnë dramatizmin e situatave luftarake që janë të shpeshta te Qerbelaja. Një shprehje e tillë e bukur metaforike e ndërtuar mbi fraze-ologjinë gjendet në Këngën XXI të Qerbelasë kur paraqitet paqja e shkurtër mes ushtrive kundërshtare:

“delja me ujkunë flinin,
me një rrëkë ujë pinin.”

Mëgjithëse në shikim të parë duken të harxhuara, metaforat frazeologjike, të ndërtuara mbi frazeologjinë popullore, përpos shprehësisë së fortë kuptimore, emocionale dhe stilistike, shquhen edhe me mundësi të mëdha përgjithësuese, që më në fund, siç shkruan Rexhep Qosja[110] është veçori e të gjitha meta-forave dhe shenjave metaforike të qëlluara.
Në botën poetike të Qerbelasë së Naimit hasim edhe një varg simbolesh, qof-shin ato simbole të përhershme që i merr prej historisë, prej fesë apo mitologjisë si dhe simbole të reja, të cilat siç dihet, ai i ka krijuar vetë. Kështu, për shem-bull, Qerbelaja, ndonëse emër vendi, në veprën poetike të Naim Frashërit, të emërtuar Qerbelaja, bëhet simbol i gjakëderdhjes së pafajshme.[111] Ndërsa në Këngën XVIII të Qerbelasë, për shembull, thëllëza, e pikëlluar për shkak të vrasjes se Imam Hysenit, zbret prej malit dhe e ngjyen sqepin në gjakun e të vrarit, kurse pëllumbi u jep gjëmën të gjithë miqve të tij dhe, në fund, ndalet të qajë mbi varrin e Fatimës[112].
Krejt në fund le të theksojmë se trajtat e ligjërimit poetik te poema Qerbelaja janë trajta mjaft të pasura dhe estetikisht funksionale. Dhe si të tilla që janë, ato nxisin shqetësime të forta estetike[113].

**2.ç) Qerbelaja në optikën e re të studimit**

Është me rëndësi të theksohet se deri në fund të viteve të 90-ta, kur edhe është shembur akullnaja e komunizmit në Shqipëri, Qerbelaja e Naim Frashërit është keqtrajtuar dhe keqinterpretuar. Është vështruar madje kryesisht me kritere jo letrare; nuk është shqyrtuar literariteti i saj, ajo që, edhe sipas R. Jakobsonit[114]

është primare në një vepër letrare. Mirëpo pas viteve të 90-ta kemi qasje të reja edhe në vlerësimin e poemës Qerbeleja. Sidomos në 100-vjetorin e botimit, Qerbelaja u gjet në optikën e re të vlerësimit dhe studimit. Në këtë kontekst vlen të përmendim, para se gjithash, Jorgo Bulon[115] dhe studiuesin Aristotel Mici[116], pa harruar këtu edhe studiuesit e tjerë që janë marrë me vlerësimin dhe studimin e kësaj vepre si: Kristo Frashëri[117], Adriatik Kallulli[118], Italo C. Fortino[119], Zija Xholi[120], Rexhep Qosja[121], etj. etj.. Ç`është e vërteta, një qasje shumë interesante në lidhje me Qerbelanë e kemi qysh në vitin 1925, te një shkrim i Ethem Haxhiademit[122].

### 3. Abas-Aliu

Temën e poemës Qerbelaja, në një trajtë shumë të rudhur, por artistikisht shumë të ngritur, Naim Frashëri e kishte kënduar më parë në poezinë lirike: Abas-Aliu të përmbledhjes Lulet e verësë. Kjo poezi e realizuar dhe estet-ikisht e arsyetuar është një ekzemplar që ilustron jo vetëm afërsinë krijuese të Naimit, jo vetëm pikëpamjet e tij liridashëse dhe humane, por edhe pikëpamjet filozofike dhe kuranore. Në shembullin e luftërave fetare dhe fitoreve të trashëgimtarëve të dinastisë së profetit Muhamed kundër pushtuesit dhe pushtetit pers, shumëherë më të fuqishëm në shek. VII pas Krishtit, Naim Frashëri nxjerr porosinë në vjershën Abas-Aliu se fitorja është gjithëherë në anën e së drejtës, pavarësisht nga raporti i forcave kundërshtare, se Zoti gjithëmonë mbron luftëtarët e së drejtës, luftëtatrët e lirisë, shërbetorët e njerëzisë. Ky koncept filozofiko-kuranor është mishëruar dhe është dhënë me forcë inventive në imazhin ku e shohim Abas-Aliun kaluer të kapërcejë rrufeshëm fushën e Qerbelasë, përmes ushtrisë armike, duke mos mund të çpojnë shigjetat e armikut:

"Nëpër mes të ushtrisë
Të armikut shkon,
Si engjëll i Perëndisë
Nd`erë fluturon.
Shigjetat si breshërimë
I vinë ngado,
Aty posi vetëtimë
Ikën nëpër to.
Sherbëtor e njerësisë
Shigjeta s`e çpon

Edhe nderr`e trimërisë
Zoti e mburon."

Kjo skenë, siç e ka vënë re edhe studiuesi Latif Berisha[123], e përforcon mendimin se luftërat fetare Naimin s`e kanë interesuar vetëm si lëndë arkeologjike, e izoluar nga domethënia aktuale, por si ekzemplar që ilustron në mënyrë adekuate përveç pikëpamjeve filozofiko-kuranore edhe pikëpamjet e tij liridashëse dhe huamanitare në një moment historik kur këto i nevojiteshin më së shumti popullit shqiptar. Duke e shrfytëzuar atmosferën fluide të krijimtarisë letrare, veçanërisht të asaj romantike, poezia naimiane e sjell Abas-Aliun si një frymë spirituale dhe e vendos në Shqipëri, mu në malin Tomorr, që, sipas mitologjisë, është fron i hyjnive të lashtësisë pagane:

"Abas-Aliu zu Tomorë,
Erdhi afër nesh,
Shqipëria s`mbeti e gjorë,
Se Zoti e desh."

E vënë në këso raportesh të pakufizuara nga komponentet kohë e vend fytyra e Abas-Aliut në këtë vjershë të Naim Frashërit është, siç e ka vënë re poeti e studiuesi, Latif Berisha[124] edhe në linjën kuptimore të Anteut të Mitologjisë greke dhe të Akileut homerian që, së bashku edhe me shumë ngjarje që njeh historia, e shndërrojnë në ligj përvojën se një popull është i pamposhtur sa herë që lufton për lirinë dhe pavarsinë e vet. Atë madje e mbron vetë Zoti. Këtë besim dhe bindje e kishte edhe Naim Frashëri.
Kështu takimi i filozofisë islame, i Kur`anit të shenjtë dhe poezisë, provon me se miri prirjen mbizotëruese të krijimtarisë së Naimit: përbashkësinë e kërshërisë poetike, filozofike (islame) kuranore dhe kombëtare, do thoshim.



**IV. Hafëz Ali Korça: Jusufi me Zelihanë, poemë**

Në lagjen e shkrimtarëve shqiptarë që janë frymëzuar nga Kur`ani dhe filozofia islame bën pjesë edhe Ali Korça[125]. Ky autor i talentuar, poet i rrallë dhe mjeshtër i vargut, por edhe veprimtar e ideolog i dalluar i Rilindjes Kombëtare Shqiptare[126], ka qenë i përndjekur, i internuar, i burgosur, i arrestuar duke filluar nga pushteti osman, i Zogut dhe i diktaturës komuniste[127].
I ndikuar nga poetët e mëdhenj persianë, Firdusi dhe Abdurrahman El-Xhami

sikundër edhe nga Kur`ani, të cilin e ka njohur burimisht e jo të përkthyer, H. A. Korça do të shkruajë, veç tjerash, edhe njërën nga poemat më të bukura në letërsinë shqiptare, poemën: Jusufi me Zelihanë[128], që për bosht fundamental ka temën e Kur`anit, përndryshe kaptinën e 12-të të Kur`anit mbi Jusufin (Suretu Jusuf:1-111), që është "më i bukuri rrëfim"[129].

Duke u marrë me analizën dhe interpretimin e kësaj poeme, studiuesi Ismail Ahmedi[130] ka vënë re se temën e përbashkët në veprat Kur`ani dhe Jusufi me Zelihanë të Hafiz Ali Korçës në rradhë të parë e hetojmë në porosinë krejtësisht identike që del nga struktura përmbajtësore e kë-tyre dy veprave. Porosia konceptuale e përbashkët e këtyre veprave është morali i lartë, dinjiteti njerëzorë, durimi islam, ftesa për të pranuar fenë isalme dhe fitorja si rezultat i tërë peripecive të jetës (nënvizoi: I.A.). Në këto vepra, pra në Kur`an dhe në Jsufi me Zelihanë, zotëron besimi i përcaktuar në lënien e fatit në dorë të Zotit, krijues dhe përcaktues i fatit të njeriut. Këtu fati, sipas studiuesit Ismail Ahmedit[131] para-qitet si dëshirë e Perëndisë dhe fuqi mbinatyrore në rela-cion me njeriun i cili ështe i pafuqishëm të vendosë për fatin e vet.

Vepra Jusufi me Zelihnaë, me 3104 vargje në strofa katërshe, në kontekst me Kur`anin sipas I. Ahmedi[132] është shtruar me të drejtë në dy rrafshe tematike: në tema të përbashkëta dhe në tema të modifikuara. Secili prej këtyre dy rrafsheve tematike mund të shtrohet në mënyrë vertikale për të dhënë një pasqyrë më të saktë mbi motivet e përbashkëta në Kur`an dhe në Jusufi me Zelihanë, por edhe me motivet e modifikuara në veprën e Korçës.

Sipas rrafshit të parë, studiuesi në fajlë, I. Ahmedi[133] ka hetuar një mori elementesh të përbashkëta mes Kur`anit dhe Jusufit me Zelihanë të H.A. Korçës. Duke i hetuar elementet e përbashkëta, studiuesi në fjalë është ndalë vetëm në shtatë pikat kryesore siç janë: a) ëndërra si fenomen psikologjik në të dy variantet, b) komploti i vëllezërve të Jusufit si fillim i realizmit të ëndrrës, c) Jusufi del i gjallë nga pusi sipas dy varianteve, ç) komentimi i ëndërrave në të dy variantet, d) triumfi moral i Jusufit, që mbështettet në dinjitetin dhe moralin e lartë islam, dh) vizita e vëllezërve të Jusufit në Egjipt në të dy variantet dhe e) takimi i Jusufit me të atin dhe vëllezërit në të dy variantet.

Poashtu në temën e dashurisë ndërmjet Zelihasë dhe Jusufit, sipas Kur`anit dhe poemës në fjalë, mund të vërehen pika të përbashkëta. Ç`është e vërteta, edhe rrëfimi kryesor përfundon sipas të dy varianteve pikërisht kur Jusufit ënd-ërrat i bëhen realitet.

Ndërkaq në lidhje me temat e modifikuara në poemën Jusufi me Zelihanë, studiuesit I. Ahmedi[134] me të drejtë ka konstatuar se autori, H.A. Korça, ngjarjen e ka ven-dosur në kontekstin kohor dhe hapësinor të Kur`anit. Mirëpo veprës i ka

dhënë një frymarrje më të madhe, më të gjërë, duke përmendur toponime të reja të atij ambienti, duke integruar personazhe të reja jashtë kuranore, duke i dhënë veprës veçanërisht karakterin e lirikës subjektive e të shfri-mit të ndjenjave të dhembjes dhe pikëllimit. Kështu hetojmë te Korça se ai e zgjeron hapësirën e lëvizjes së personazheve duke i emëruar viset ku janë zhvilluar ngjarjet e poemës, duke përmendur Shami-Sirinë, Palestinën, Kana-nin, të cilat nuk i hasim si emërtime gjeografike në Kur`an.[135]
Një nga personazhet më subtile në poemën e Hafëz A. Korçës, sipas I. Ahmedit[136] është padyshim Bazija. Ajo është ndër çupat më të bukura dhe zhvillon një dialog të drejtëpërdrejtë me Jusufin. Ajo na paraqitet si një vajzë e re, e cila dashurohet në Jusufin derisa ai gjendej në pallatin mbretëror. Poeti H.A. Korça përshkruan në mënyrë artistike vlimet e saja; ajo në Jusufin shihte një yll qielli që shndërit tërë dynjanë. Dhembjet shpirtërore të Bazijes, të huazuar mbase nga poeti persian El-Xhami dhe që nuk e hasim në Kur`an, krijohen nga qëndrimi i Jusufit, i cili duke u mbështetur në fuqinë e Perëndisë, nuk ia pranon dashurinë asaj, mbetet indifernet ndaj saj, gjë që, sipas studiuesit I. Ahmedi[137] argumentohet edhe në vargjet:

I thotë Zoti i vërtetë
Më krijoi si deshi vetë
Ajy ngrehë gjithësinë
Qjell e dheun e njerëzinë.

Në temat e shfrimeve lirike të poemës Jusufi me Zelihanë, I. Ahmedi[138] ka veçuar poezinë: Martesa e Zelih-asë me Jusufin, e realizuar me lejen e Perëndisë:

Tha ngaj mbret i lavdëruar
ke selam mbret i uruar
për ty Zelihanë e zgjodhën
niqah në Arsh ja hodhen.

Poezia tjetër: Vdekja e Jusufit, poashtu sipas I. Ahmedit[139], është një elegji e bukur ku vihen në pah virtytet njerëzore dhe shembëlltyra e Jusufit, por edhe ndaj emoc-ioneve shqetësuese prej njeriut të saj më të dashur. Ajo këtë ndarje e përjeton si tragjedi të vërtetë.
Poashtu emocionale, sipas I.Ahmedit[140] është edhe poezia: Vdekja e Zehihasë, në të cilën poeti e motivon këtë vdekje si shprehje të traumës së rëndë

psikike që pëson ajo nga vdekja e Jusufit. Ajo vazhdimisht e viziton varrin e Jusufit, shpreh dhembjen e madhe që i ka shkaktuar kjo vdekje, përmallimin për dhimbjen e njeriut më të dashur. SI rezultat i këtij pikëllimi vjen edhe vdekja e saj.

Kështu poema: Jusufi me Zelihanë, e frymëzuar drejtpërdrejtë nga Kur`ani i shenjtë, është ndër më të bukurat poema në letërsinë shqiptare. Si e tillë duhet të lexohet dhe vlerësohet. Si e tillë duhet ta ketë edhe vendin e merituar në Historinë e Letërsisë Shqiptare, që pritet të shkruhet, por duke u bazuar në optikën moderne të studimit të letërsisë.

**V. Jusufi i Zejnullah Rrahmanit**

**1. Jusufi, personazh edhe i variantit kuranor**

Edhe në letërsinë bashkëkohore shqiptare mund të identifikojmë figura dhe reflekse kuranore, krahas atyre biblike. Shembullin më emblematik e kemi te libri: Jusufi[141] të Zejnullah Rrahmanit, ku janë përfshirë, jo rastësisht, tri tegime (rrëfime): 1.) Jusufi, 2.) Zbulesa dhe 3.) Jetimi, që kanë një natyrë dhe literaritet të veçantë. Sidomos tregimi për Jusufin , që reflekton jo vetëm filozofinë biblike e kura-nore, por edhe filozofinë e individit dhe të kolektivitetit. Reflekton rrëfimin e të Vërtetës biblike, që ndërlidhet jo vetëm me tekstin biblik të Zanafillës 23/IV, por edhe me tekstin (rrëfimin) më të bukur të Vërtetës kuranore, përkatësisht me tekstin e "më të bukurës rrëfenjë" të Kur`anit (Suretu Jusuf:1-111). Ndonëse kjo lidhje e dytë është implicite në strukturën e tekstit të Z. Rrahmanit. Mirëpo vetë titulli sugjeron një raport me "rrëfenjën më të bukur" të Kur`anit.

Jusufi, siç e ka vënë re studiuesi Kujtim M. Shala[142] është ndërtuar duke iu referuar tre emrave: Jusufi, Josifi, Jozefi dhe tri ngjarjeve (shtresimeve) analoge, që gjithnjë përfshinë një. Teksti prozaik Jusufi, për të cilin po flasim, nuk funksionon vetëm në raport intertekstual me tekstin biblik, siç ka thënë, për shembull, Adil Olluri[143], por, në mënyrë implicite, edhe në tekstin kuranor, me kaptinën e 12 të Kur`anit (Suretu Jusuf:1-111).

Ndonëse referenca e tekstit me legjendën biblike, dhe atë kuranore e ka bërë atë më hermetik dhe tematika e tij është disi më e pazbërthyeshme për lexuesin e thjeshtë[144].

Pavarësisht nga kjo, argumenti i vdekjes së Jusufit, që këtu është një argument letrar, por që referencialiteti vihet në rrethanën reale-mimetike-është argument që lidhet me qënd-rimin e autorit përballë ngjarjes themelore dhe përballë ng-

jarjes simbolike biblike[145]. Edhe përballë ngjarjes kura-nore, rrëfenjës “më të bukur” që është pothuaj identike me atë të Biblës, do thoshim. Themi kështu edhe për faktin se, edhe sipas vështrimit të K. M. Shalës[146] edhe argumenti i vdekjes, vija e Jusufit, bashkëthuret me vijën biblike[147], por edhe me vijën kuranore. Duke shkruar në lidhje me këtë çështje, studiuesi K. M. Shala konstaton: Madje nëse Josifi e Jozefi janë personazhe që origjinalisht i takojnë kulturës biblike, Jusufi, ndërkaq, do të ishte personazh i variantit kuranor. Si i tillë, prandaj, edhe personazhi letrar (Jusufi) është personazh simbol, që nuk ndërthuret vetëm me kult-urën biblike, por edhe me kulturën kuranore[148].
Tregimi për Jusufin është tekst letrar shumështresor. Shumë kuptimor. Shumë domethënës. Është ky një tekst me plot shenja. Si një jetëshkrim, si një kronikë, si një tregim që “... i gërshëtuar me gojëdhëna të ndryshme dhe ka për qëllim me tregue se duhet me jetue për vete dhe me vdek për atdhe” (– kështu e shpjegon autori tregimin e vet), nënkupton edhe shenjat e fiksionit, shenjat letrare, tragjicitetin e humbjes së Jusufit, vdekjen e tij, tradhëtinë e shokëve dhe të vëllezërve të tij, vrasjen e tij me dekret të faraonit, etj. Të gjitha këto, sikundër edhe refleksioni sa biblik aq edhe kuranor, janë strukturuar, si komponente me vlerë, në tekst dhe funksi-onojnë përmes një personazhi, që gjithëmonë para-qitet me tre emra, por që gjithmonë konotojnë një person[149]. Pra personi biblik, sikundër edhe ai kuranor, konoton me personin mimetik dhe sistemi i këtyre personave ka edhe personin letrar. Mbase të papërsëritshëm në letërsinë bashkëkohore shqipatre. Jusufi si personazh origjinalisht i takon kulturës kuranore.



**2. Zbulesa**

Edhe shkrimi tjetër prozaik: Zbulesa, poashtu i autorit në fjalë, Z. Rrahmanit, që në titull na sugjeron një raport jo vetëm me Zbulesën e Gjonit, por edhe me Zbulesën (Shpalljen) e Kur`anit[150] përkatësisht me filozofinë e të Vërtetës, me filozofinë e Zbulesës hyjnore. Përmes vetë titullit, që ka një karakter sinjifikativ, si një shenjë autoriale, Z. Rrahmani na fut në ide dhe mesazhe universale jo vetëm të shkrimt të tij por edhe më gjërë. Sepse vetë titulli i shkrimit: Zbulesa, që në dukje të parë si një metaforë e fuqishme, implikon dhe njeh intertekstin në raport me Biblën dhe Kur`anin. Ky raport i ngushtë, pothuaj se analog si model dhe filozofi krijuese, e përcjell pjesën më të mirë krijuese të Z. Rrahmanit[151].

## VI. Beqir Musliu: "Vegullia" dhe "Mbledhësit e purpurit"

Edhe dy nga veprat e shkrimtarit, Beqir Musliu (1945-1996) korrespodojnë me librat e shenjtë, siç është, për shembull, Kur`ani. Në këtë kontekst fillimisht po përmendim romanin: Vegullia[152], që nisë e mbaron me kaptinat aluzionesh të modifikuara që titullohen: "Kibla ose libri i mëkateve" dhe "Libri i mëkateve ose Kibla", brenda të cilave, siç ka vlerësuar edhe Rifat Ismajli[153], përmes një degëzimi asociativ të ideve plotësohet domethënia mitike e veprës jo vetëm nga jeta, tradita, kronikat, nga thëniet e mendimtarëve të ndryshëm, por edhe nga Kur`ani i shenjtë. Ndërsa jeta e protagonistit Mevlan Jusufit, emër me etimologji orientale, lidhet me ndjenjën se fajit, me mëkatin, që ai nuk e ka bërë, por pasojat e të cilit i bart në shpirt. Prandaj, për ta lehtësuar shpirtin, ai duhet të rrëfehet, të rrëfejë, të flasë, ta thurë kallëzimin e jetës dhe të fatit të vet. Dhe në këtë mënyrë sikundër arrin të identifikohet edhe me jetën e figurave të teksteve të shenjta. Për më tepër, edhe vetë emri, ta zëmë, i kronikanit, Davudit korrespodon me emrin kuranor: Davudi, njëri nga 25 pejgamberët, që përmend në Kurànin e madhëruar, të cilin, siç dihet, vetë Zoti (All-llahu) e ka cilësuar si: Hukum-Vendim, Hikmet-Urtësi, Huda-Drejtues, Shifa-Mjekues, Hajr-Mirësi, Bejan-Qartësi, Nimet-Dhunti, Burhan-Argument, Nur-Dritë, Rah-metun-Mëshirë, Mev-idhatu –Këshillë, Beshirë-Përgë-zues, Nedhirë- Qortues[154].
Edhe romani tjetër, me titull: Mbledhësit e purpurit[155], përkatësisht tregimet që janë përmbledhur në të, tekstet dhe rrëfimet të mbështetura mbi një shkrim të lashtë, korrespodojnë, poashtu, siç e ka vënë re edhe studiuesi Ramadan Musliu[156], me atë të librave të shenjtë, pra edhe Kur`anin. Ndonëse aty nuk vërehet një synim i mirëfillt për përshkrimin e jetës së ndonjë shenjti, personazhi kryesor, narratori Evlan Jusufi, poashtu emër me etimologji orientale, nëse merret në kuadër të sistemit të koncepteve të librit dhe gjakimit të pandërprerë të autorit që shkrimi i tij të jetë në përkim ose analog me librat e shenjtë, atëherë edhe krijimi i situatave jetësore nga ana e Evlan Jusufit disi arrin të identi-fikohet me jetën e figurave që i hasim në tekstet hagji-ografike. Për më tepër, prania e mitit dhe vetëdijës mitike, e religjionit dhe vetëdijës religjioze (sc. islame-I.A), e kohës historike dhe vetëdijës historike në këtë vepër, ka për qëllim që të japë rrugën e konstituimit të vetëdijës së qenies individuale dhe kombëtare. Prandaj, jo rastësisht, Rmadan Musliu[157] shkrimin e tij për romanin Mbledhësit e purpurit, e ka titulluar: Metafizika e ekzistencës së qenies.
Së këndejmi ky autor, pra Beqir Musliu, sikundër edhe autorët e tjerë që kanë zënë vend në këtë studim mono-grafik, kanë dhënë dëshmi të forta, jo vetëm për aftësitë dhe shkathtësitë e tyre krijuese, por edhe për karak-terin oriental të

një pjese jo aq të vogel të letërisë sonë. Kjo letërsi, ç`është e vërteta, si dukuri e dallueshme letrare, është në njëfarë mënyre ndër fenomenet më të qëndrueshme dhe më jetëgjata në historinë e kulturës sonë, një dukuri letrare aspak jo sporadike, po përkundrazi vazhdimisht persistente.

**VII. Konluzione**

Në vend të konkluzioneve, me të cilat rëndomt përmbyllet një studim i këtij lloji, dëshiroj të theksoj se historia e qytetërimit shqiptar, sido që të hierarkohet, si diakroni ose sinkroni, si vertikalitet ose horizontalitet, nuk mund të kuptohet, kurrsesi, pa përfshirjen, qasjen dhe traj-timin parimor, edhe të letërsisë shqiptare të proveniencës islame.
Rezymeja e përfundimeve të dhëna këtu, por edhe në kohë e rethana të ndryhsme nga studiues të ndryshëm, madje të fushave të spikatura të kulturës dhe historiografisë letrare shqipe, evokon, edhe disa konkluzione themelore për letërsinë shqiptare të proveniensës islame, për trajtimin e saj parimor. Me poetikën dhe sitemin zhanrror të saj, me kodet që paraqiten në forma të ndryshme, qoftë si elemente struk-turore apo të diskursit, është krijuar, sipas vlerësimeve të përgjithsme, në raporte dhe relacione të ngushta me letërisnë orientale dhe si e tillë ajo paraqitet e veçantë e veçantë me konfiguracion, e veçantë me rrjet diskursiv, e veçantë, jo rrallë me emra dhe terminologji tipike orientale e kuranore (kur e kur edhe në letërsinë bashkëkohore si të I. Kadareja, Z. Rrahmani, S. Hamiti, A. Gashi, R. Musliu, etj., etj.), e veçantë me tema, motive e forma kuptimore orientale, kuranore, islame, e veçantë për nga shtrirja kohore dhe hapësinore, e veçantë si tekst dhe intertekst (shumështresor) i orientuar drejt teksteve të tjera (letrare/ religjioze/ islame/ doktrinare/ filozofike...), e veçantë për nga realizimi nëpërmjet modalitetesh të ndryshme kategoriale dhe formale, e veçantë edhe për nga fakti sepse përfaqëson një hipertekst të tekstit kuranor që funksionon, siç do të shprehej edhe Anton Berishaj[158], edhe në dimensionin e kuptimeve spirituale të imagjinariumit mitik/religjioz të univerzit të teksteve.
Rrjedhimisht nga kjo do të kuptohet se kultura islame, e përhapur thellësisht në popull, ka bërë që shqiptarët, siç e ka vënë re edhe studiuesi, Abdullah Hamiti[159], t`i përkasin, pse jo, edhe kësaj kulture. Për më tepër karakteri islam i kësaj letërsie dhe kësaj kulture ishte mbase pengesë për studiuesit e deritanishëm që të studiohet e vlerësohet pa paragjykime si pjese e kulturës sonë të përgjithshme,thotë prof.Isak Ahmeti.
[1] Zëri, Javore politike shqiptare, nr. 1965, 3 tetor 1992, Prishtinë.

Duhet të vëmë në spikamë se „Islamizmi në kulturën shqiptare“ nuk ka mundësi, as teorike as shkencore, të konsiderohet si „incident kalimtar“, kur kemi parasysh: Fenë, Kulturën dhe Traditën Islame shumë shekullore ndër shqiptarët (khs. Feja, Kultura dhe Tradita Islame ndër shqiptarët, Simpozium ndërkombëtar, Botues BIK, Prishtinë 1995, fq. 574): Do theksuar se, për shkak të mendimeve të pamatura të I. Kadaresë që i hodhi në shtypin freng gjatë viteve 1991-1993 në lidhje me Islamin ndër shqiptarët, Komuniteti Mysliman Shqiptar në SHBA, siç dihet, kishte inicuar procedurën për shpalljen e tij heretik, një Selman Ruzhdi Shqiptar. Ndërsa Liga Islame Botërore me seli në Mekë kishte kërkuar edhe pëlqimin e Meshihatit të Bashkësisë Islame të Kosovës, por ky dha mendim negativ për këtë iniciativë dhe kjo pastaj u hesht. Zatën I. Kadare është i njohur edhe për qëndrim të skajshëm jo vetëm ndaj Biblës (khs. Ismail Kadare, Eskili, ky humbës i madh, Zëri i rinisë, Prishtinë, 1990, fq. 43-44), por edhe përballë veprës së Fishtës (khs. Anton N. Berisha, Vepër e qenësisë sonë – Vezhgime mbi artin e Fishtës, Shpresa & F. Konica, Prishtinë, 2003, fq. 332, khs. poashtu edhe: Injac Zamputi, Fishta/koha, njeriu, vepra, SHB Pasqyra, Tiranë, 1993, fq. 91-141). Megjithëkëtë, vlen të theksohet me këtë rast se I. Kadare sot është shndërruar në një mit, mit i ngritur nga vepra e tij, nga cilësia e saj, nga mjeshtëria e lartë, nga vizionet moderne, idetë dhe mesazhet universale. Dhe me të drejtë konsiderohet ambasador i kulturës dhe letërsisë shqiptare në botë. Khs. edhe Shefqet Dibrani: Zhgënjimi Ballkanik, Faik Konica, Prishtinë, fq. 76-77 (aty bënë fjalë për ndërrimin e rrufeshëm të identitetit kulturor të tërësishëm në Kosovë).

[2] Khs. Muhamet Pirraku, Gjurmë të veprimtarisë letrare shqipe me alfabet arab në Kosovë, te: GJA, SSHF, X-1980, Prishtinë 1980, fq. 203.

[3] Khs. Muhamet Pirraku, Islami si identitet shqiptar… te: Feja, Kultura dhe Tradita Islame ndër shqiptarë (Simpoziumi ndërkombëtar), fq. 47.

[4] Khs. M. Pirraku, Roli i Islamit në integrimin e Shqipërisë etnike dhe kombit shqiptar, vep. E cit. Fq. 49. Khs. Jahja Drançolli, Arbëria dhe epoka e Skënderbeut, në: Zëri, gazetë ditore, pjesa e Kulturës, 10.12.2005, fq. 31.

[5] Khs. K. Biçoku, Formimi i kombit shqiptar… në: Kombi, fq. 251.

[6] Peter Bartl, Shqipëria në mesjetë deri më sot, Drita, Prizren, 1999, fq. 50, 60.

[7] R. Elsie, HLSH, Dukagjini, Tiranë-Pejë, 1997, fq. 66, 67.

[8] R. M. dela Roka, Kombësia dhe feja në Shqipëri, 1920-1994, Tiranë 1994, fq. 23.

[9] Cit. sipas R. Elsiet, vep. e cit. fq. 67.

[10] Khs. Strani pisci (knjizevni leksikon), Sk, Zagreb, 1968, fq. 404-405.

[11] Dr. Hasan Kaleshi, Kuràni kryevepër e letërsisë arabe, Edukata Islame, nr. 7, Prishtinë 1980, fq. 64.

[12] A. Xhiku, Feja Islame dhe letërsia e bejtexhinjve, te: Feja, Kultura dhe Tradida ISlame ndër shqiptarë... fq. 234 ; Khs. Dr. Jorgo Bulo, Një aspekt i ndikimit të kulturës isalem në letërsinë e bejtexhinjve, te: Feja, Kultura dhe Tradita Ilsame... fq. 245-246.
[13] Khs. Miguel Asin Palacios, Eskatologjia muslimane në Komedinë Hyjnore, Botues Averroes, Shkoder, 2003.
[14] Peter Bartl, vep. e cit. fq. 87. Khs. edhe Dr. L. Gjergji, Roli i femrës... Sarajevë 1977, fq. 97-1005.
[15] Peter Bartl, vep. e cit. po aty.
[16] Peter Bartl, vep. e cit. po aty.
[17] Robert Elsie, HISH, Dukagjini, Tiranë-Pejë, 1997, fq. 68-69; Peter Bartl, vep. e cit. fq. 87.
[18] Sabri Hamiti, Kodet e mëdha të letërsisë shqipe, Fjala, 15 janar 1986, fq. 8 (kjo teori e kodeve të mëdha latrare, më parë është trajtuar nga: Northrop Frye, Le grand Code, Seul, 1984); A. Berishjaj, Retorica dhe letrarësia, Buzuku, Prishtinë 2005, fq. 26.
[19] Robert Elsie, vep. e cit. fq. 86.
[20] Robert Elsie, vep. e cit. po aty.
[21] Khs. Miguel Asin Palacios, vep. e cit.
[22] Rexhep Qosja, HLSH, Romantizmi, I. Rilindja, Prishtinë 1990, fq.52.
[23] Robert Elsie, Historia e Letërsisë Shqiptare, Dukagjini, Tiranë-Pejë 1997, fq. 86.
[24] Khs. Anton Berishaj, Retorikadhe letrarësia – Teksti i Bogdanit-Buzuku, 2005, fq. 26; Khs. Rexhep Ismajli, Tekste të vjetra, Dukagjini, Pejë 2000, fq. 26; Khs. Roland Bart. Teoria e tekstit, Fjala, mars 2004, fq. 8, ku pohon se çdo tekst është intertekst.
[25] Khs. Sabri Hamiti, Tema shqiptare, Rilindja, 1993, fq. 159-165.
[26] Khs. Kujtim Shala, Kujtesa e tekstit-Mitrush Kuteli, Buzuku, 2003, ku autori (sipas një interpretami të Ndue Ukajt, Diskursi biblik në letërsinë shqipe, AIKD, 2004, fq. 33), duke shtjelluar teorinë e tij për letërsinë, ka identifikuar dy strumbularë fundamentalë në gjithë literaturën tonë: kulturën e shkrimit biblik dhe kulturën orale.
[27] Khs. Mehmet Kraja, Identiteti civilizues/diskurs kulturor/, te: Koha për kulturë, nr. 275, 15 tetor 2005, fq. 25; khs. edhe Muhamed Pirraku, Islami si identitet shqiptar…Hëna e re, nr. 64,65, Shkup 1993; Dr. Hysen Çobani, Besimi Mysliman… është pjesë përbërëse e ndërgjegjes kombëtare, te RD, 15 janar 1995; Faton Abdullahu, DImensionet e identitetit qytetërues – Cultura, Feja, Politica, G. Rilindja, 1998. Ky autorë, duke konsideruar fenë si kompo-

nent të rëndësishëm të identitetit qytetërues, ka konstatuar se në të shumtën e herave, deri aty ku shtrihet feja, deri aty ku shktrihet qytetërimi. Dhe për dallim nga shumica e popujve, që kanë identitet të qartë dhe të plotë, shqiptarët, me trashëgiminë e tyre të përgjithshme, kanë hyrë në mileniumin e tretë duke mos i takuar plotësisht asnjërit nga qytetërimet e gjalla sotë në botë (Faton Abdullahu, vep. e cit. fq 12, 37,38). Khs. edhe S. Schëander –S. Bernd J. Fischer: Albanian Identies, Myth und Hstory, London 2002.

[28] Prof. Dr. Ismail Hasani, Vetëdija fetare dhe kombëtare te shqiptarët, UP, Prishtinë, 2001, fq. 103-104; Khs. Peter Bartl, vep. e cit. fq. 50, 60.

[29] Robert Elsie, vep. e cit. fq. 66.

[30] Robert Elsie, vep. e cit. fq. 66-67. Khs. Georg Stadtmüller, Islamisierung bei den Albanern, në: Jahrbücher für Geschichte Osteuropas, 1995, Bd. 3, fq. 404-429 ( i njejti edhe në: Urtia, Revistë fetaro kulturore, Zagreb 2001, fq. 35 v.). Sipas Stadtmüller shkaqet e përhapjes relativisht të shpejt të fesë së islamit në Ballkan, pra edhe në Shqipëri, nuk ishin religjioze port ë llojit juridik dhe ekonomik.

[31] Roberto Maraco dela Roka, Kombësia dhe feja në Shqipëri, 1920-1944, Tiranë 1994, fq. 23.

[32] Renzo Falashi, Ismail Kemal bey Vlora, Romma, 1985, fq. 11; Kasem Biçeku: Formimi i kombit shqiptar.. në Kombi, fq. 251 ; Syamedin Ferraj : Skicë e mendimit politik shqiptar, SHB Koha, Tiranë 1998, fq. 51.

[33] Zef Mirdita, Krishtenizmi ndër shqiptarët, MKSH, Prizren-Zagreb 1998, fq. 401-403(ku, veç tjerash, flet edhe për islamin shqiptar fq. 400) ; Khs. Engjëll Sedaj, Papa shqiptar Klementi XI, Buzuku, 1998, fq. 7.

[34] Hasan Kaleshi, Das türkische Vordringen auf dem Balkan… në: Suedeuropa unter Halbmond, Mynih, 1975, fq. 125-138; Jahja Drançolli, Arbëria dhe epoka e Skëndërbeut, te Zëri –javore për kulturë- Kultura, 10 dhjetor 2005, fq. 31; P. Bartl, vep e cit. fq. 50-60; H. Feraj, vep. E cit. fq. 51.

[35] Peter Bartl, vep. e cit. fq. 50, 60; Khs. edhe Don Shan Zefi, Islamizimi i shqiptarëve, Drita, Prizren 200, fq. 122-123; Khs. Noel Malcolm, Kosova, një histori e shkurtër, Koha, Prishtinë-Tiranë 2001, fq. 96.

[36] Peter Bartl, vep. e cit. fq. 49; Eqrem Telhaj, Ne dhe Turqia, Kosova, nr. 15, Tiranë 1943.

[37] Ali Xhiku, Feja Islame dhe letërsia e bejtexhinjve, te: Feja, Kultura… fq. 233-234, 235.

[38] Osman, Myderrizi, Literatura shqipe me alfabet arab… DSH në: AIGJL në Tiranë, fq. 8.

[39] Jorgo Bulo, Magjia dhe magjistarët e fjalës, SHB Dituria, Tiranë 1998, fq. 318-323.

[40] M. Pirraku, Kultura deri në LP, IA, Prishtinë 1989, fq. 227.
[41] Peter Bartl, vep. e cit. fq. 88.
[42] Robert Elsie, vep e cit. fq. 72.
[43] Khs, HLSH, I-II, fq. 192.
[44] Zdenko Skreb, Studij knjizevnosti, Zagreb, 1976, fq. 695.
[45] Khs. Muhamet Prirraku, vep. e cit. fq. 226-227; Mark Krasniqi, Orahovac, antropogeografska monografija varosice, Glasnik Muzeja Kosova i Metohija II, Prishtinë 1957.
[46] Muhamed Pirraku, vep. e cit. fq. 229; Khs. Ali Xhiku, vep. e cit. po aty.
[47] Khs. R. Elsie, vep. e cit fq. 63-87; P. Bartl, vep. e cit. fq. 87-88.
[48] Robert Elsie, vep. e cit. fq. 71.
[49] Dhimitër S. Shuteriqi, Autorë dhe vepra, ShB N. Frashëri, Tiranë 1977, fq. 83.
[50] Dhimitër S. Shuteriqi, vep. e cit. po aty.
[51] Jorgo Bulo, vep. e cit. fq. 136.
[52] Jorgo Bulo, vep. e cit. po aty.
[53] Jorgo Bulo, vep. e cit. po aty.
[54] Sabri Hamiti, Letërsia e vjetër shqiptare, për klasën e 10-të, SHB Albas, Tiranë –Tetovë-Prishtinë, 2004, fq. 79-80.
[55] Robert Elsie, vep. e cit. fq. 75, 76-80; Khs. Osman Myderizi, Hasan Zyko Kamberi BISHSHSH, nr. 1, 1995, fq. 253-278; Khs. Edhe Nusi Imajli, Disa të meta të një teksti… Koha për kulturë, ( janar 2005, fq. 30.
[56] Robert Elsie, vep. e cit. fq. 154.
[57] Khs. Hasan Kaleshi, Mevludi kod Arbanasa, në Zbornik Fil. Fakulteta Univerziteta u Beogradu, Beograd, 4/1958, fq. 349-358; Idriz Lamaj, Mevludi (Ëaldon Press, Nju Jork, 1982, 65 v., Robert Elsie, vep. E cit. fq. 154.
[58] Khs. Idriz Ajeti, Kërkime, Rilindja, 1978, fq. 43-44 ; R. Elsie, vep. E cit. fq. 81.
[59] Idriz Ajeti, vep. e cit. fq 43; Hasan Kaleshi, Prilog poznavanju arbanske knjizevnosti Balkanoloskog Isntituta u Sarajevu, Sarajevë, 1/1956, fq. 352-388.
[60] HLSH, I-II, fq. 224.
[61] Khs. Milivoj Solar, Teoria e letërisë, Rilindja 1978, fq. 65-66.
[62] Khs, Kur`ani (me përkthim dhe komentim të H. Sherif Ahmetit), Prishtinë 1998, fq. 273-287).
[63] Khs. HLSH, I-II, fq. 220; Khs. Dhori Qiriazi, Jusufi dhe Zelihaja e Muhamed Çamit, USHL, nr.1/1998, fq. 41-42.
[64] Khs. Kur`ani, fq. 273.
[65] Ksh. Fehmi Cakolli, Kodi biblik në letërsinë shqiptare, SHB Tenda, Prishtinë, 2003. fq. 101.

[66] Khs. Fehmi Cakolli, vep. e cit. fq. 101.
[67] Mahmud Hysa, vep. e cit. fq. 152.
[68] Khs. Fehmi Cakolli, vep. e cit. fq. 104.
[69] Khs. Fehmi Cakolli, vep. e cit. po aty.
[70] Mahmud Hysa, vep. e cit. po aty.
[71] Mahmud Hysa, vep. e cit. fq. 149.
[72] Citimet sp botimit të Ervehesë nga O. Myderrizi, BSHSH, Tiranë, 2/1957, fq. 253-278, por edhe sipas variantit të J. Vretos.
[73] Mahmud Hysa, vep. e cit. fq. 147; Khs Qazim Qazimi, Jeta dhe vepra latrare të Muhamed Çamit, Prishtinë, 2001 (autori i këtij studimi monografik është ligjeruaes në Fakultetin e Studimeve Islame në Prishtinë).
[74] Mahmud Hysa, vep. e cit. fq. 148; M. Hysa, Koncepti islam te "Eveheja", Dituria Islame, nr. 50, prishtinë 1993.
[75] Mahmud Hysa, vep. e cit. po aty.
[76] Sheriati, sipas një komenti të Z. Ahmetit (Khs. Mendime mbi kushtetutën dhe shtetin, MKSH, Zagreb 2005, fq. 84-85) nuk është një ligj islamik i njxjerrë nga ndonjë instancë ligjdhënëse, por më tepër nga një praktikim i rregullave kuranore në organizimin e jetës. Khs. edhe: Hans Georg Ebert: Islam und Scharia in den Verfassungen der arabischen Länder, në: Zeitschrift für Religionsëissenschaft, 1/1998, pre. fq. 3.
[77] Mahmud Hysa, vep. e cit. fq. 145; Khs. Qazim Qazimi, Jeta dhe vepra latrare e M. Çamit, Prishtinë 2001; Khs: Nuhi Ismajli: Pse s`është përfshirë historia e fillimeve të letërsisë shqiptare (vëretje lidhur me teksin: Hyrje në letërisnë shqiptare të M. Hysës), Rilindja, Kulturë, art, letërsi, 15.12, 2001, fq. 21. Në këtë shkrim N. Ismajli ka dhënë vlerësime interesante, të qëndrueshme edhe për Jusufin dhe Zelihanë.
[78] Khs. Mahmud Hysa, vep. e cit. fq. 145-151.
[79] Po aty, por edhe BSHSH, Tiranë, 2/1957.
[80] M. Hysa, vep. e cit. fq. 146.
[81] Po aty, fq. 150.
[82] Dhimitër Shuteriqi, Shkrimet shqipe në vitet 1332-1850, Rilindja 1978, fq. 194, 236.
[83] Khs. Robert Elsie, vep. e cit. fq. 86; Khs. edhe: Ali Xhiku, Feja islame dhe letërsia e bejtexhinjve., në: Feja, kultura dhe tradita islame ndër shqiptarët. Seminar ndërkombëtar i mbajtur në Prishtinë, më 15.16.17 tetor 1992. Prishtinë 1995, fq. 233-235; Khs. Sabri Hamiti, Kodet e mëdha të letërsisë shqipe, Fjala, 15 janar 1986, fq. 8-9, bën fjalë edhe për kodin mysliman lindor, ndonëse shumë shkurt.

[84] HLSH, I-II, fq. 225-227; Khs.O. Myderizi, Let. Fetare e bejtexhinje... BISHSHSH, nr. 3/1955, fq. 131-142.
[85] Robert Elsie, vep. e cit. fq. 174 ; Jorgo Bulo, Magjia... fq. 117.
[86] Rexhep Qosja, HLSH, Romantizmi III, Rilindja 1986, fq. 136.
[87] Po aty.
[88] Khs. Jorgo Bulo, Tripologjia e lirikës së Naim Frashërit, Tiranë 1999, fq. 131-168; Khs. edhe: Sabri Hamiti, Kodet e mëdha… fq. 8.
[89] Rexhep Qosja, vep. e cit. Fq. 137.
[90] Po aty, fq. 137.
[91] Po aty, fq. 137.
[92] Rexhep Qosja, Porosia e madhe, Rilindja 1990, fq. 83. Khs. edhe: Eqrem Çabej, Për gjenezën e literaturës shqipe, Shkodër, 1936; i njëjti: Shqiptarët midis Perëndimit dhe Lindjes, Tiranë, 1996.
[93] Khs. Jorgo Bulo, Tipoligjia… fq. 142.
[94] Po aty, fq. 143.
[95] Po aty.
[96] Po aty.
[97] Khs. Rexhep Qosja, Porosia e madhe, fq. 179.
[98] Po aty, fq. 174; Khs. Elez. Ismaili, Elementet fetare në veprën e Naim Frashërit, Jehona, Shkup, nr. 1/1991, fq. 62-70; Klara Kodra, Idetë iluministe dhe elementet e fesë isalme në poezinë e Naim Frashërit, në Feja, kultura dhe tradita… fq. 259-265; Khs. Poashtu edhe: Qazim Qazimi, Ndikimet orientale në veprën latrare të Naim Frashërit, Gjilan 1996; Faik Skkodra, mbi disa ide filozofike e fetare në poezinë e Naim Frashërit, në: F. Shkodra, Nga Tradita tek e sotmja, Prishtinë 1998, fq. 58-77.
[99] Aleksandër Xhuvani-Kostaq Cipo, Fillime të stilistikës e të letërsisë së përgjithshme, rilindja 1982, fq. 116.
[100] Zija Xholi, Naim Frashëri, Rilindja, 1970, fq. 44.
[101] Po aty, fq. 116.
[102] Xhevat Loshi, Mbi disa tipare të stilit të Naimit, në: Naim Frashëri, Tiranë 1973, fq. 97.
[103] Khs. Alfred Uçi, Ferri-Parajsa Danteske, Argeta-LMG, Tiranë 1998, fq. 20.
[104] Dhimitër S. Shuteriqi, Nëpër shekujt letrarë, Tiranë, 1973, fq. 278.
[105] Rexhep Qosja, Porosia … fq. 282. Khs. Klara Kodra, vep. e cit. fq. 263-264.
[106] Rexhep Qosja, Porosia… fq. 287-288.
[107] Po aty, më gjerësisht fq. 273-410.
[108] Po aty, fq. 235.
[109] Po aty, fq.331.

[110] Po aty, fq. 381.
[111] Khs. po aty, fq. 384.
[112] Po aty, fq. 388.
[113] Po aty, fq. 413.
[114] Khs. Roman Jakobson, Lingvistika i poetika, Nolit, Beograd 1966, i njejti: Ogledi iz poetike, Prosveta, Beograd 1978.
[115] Jorgo Bulo, Qerbelaja e Naim Frashërit – 100 vjet më parë, Universi shqiptar i librit, nr. 3/1998, fq. 39-40.
[116] Aristotel Mici, E para në vlerat estetike: Qerbelaja, Universi shqiptar i librit, nr. 3/1998, fq. 42.
[117] Kristo Frashëri, Naimi dhe Qerbelaja, Bashkimi, 22 qershor 1991.
[118] Adriatik Kallulli, Konteporaniteti i një poeme, Jehona, Shkup, nr. 1-2/1993, fq. 132-139.
[119] Italo Costante Fortino, Struktura kulturore e fetare në Qerbelanë e Naim Frashërit, në: Sesioni shkencor Naim Frashëri dhe veprat e tij midis Perëndimit dhe Lindjes, Seminari XVII… tiranë, 1995, fq. 653.
[120] Zija Xholi, Naim Frashëri… (studime naimiane), Tiranë, 1998, fq. 197.
[121] Rexhep Qosja, Porosia… fq. 267-269.
[122] Ethem Haxhiademi, Mbi epopenë Qereblaja e Naim Frashërit, në: Naim Frashëri… Graz, 1925, fq. 98-101.
[123] Latif Berisha, Vepra „Lule verës“ dhe disa dimensione kuptimore të saj, në: Naim Frashëri: Lule verëse, ETMKSAK, Prishtinë 1972, fq. 44-46.
[124] Latif Berisha, vep. e cit. fq. 16.
[125] Hafiz Ali Korça (1873-1956). Lindi në Korçë dhe vdiq në Kavajë. Mësimet e para i mori në vendlindje, të mesmen dhe studimet e larta në Fakultetin e Filozofisë dhe Shkencave të Natyrës në Stamboll. Është i njohur si filozof, teolog, enciklopedist, gjuhëtar, pedagog, poet. Është pjesëmarrës në Kongresin e Manastirit, të Dibrës, të Elbasanit, dhe të Lushnjes. Ishte anëtar i Komisionit letrar për pastrimin e gjuhës shqipe. Për 25 vite (1924-1949), pra deri në momentin kur e internuan në Kavajë, ai punoi si professor në Medresën e Tiranës, Vitet e fundit të jetës, për shkak se nuk u pajtua me diktaturën komuniste, kaloi në mjerim të plotë. Ka botuar shumë artikuj, studime, përkthime, përshtatje, poezi, prozë. Edhe shumë të tjera i ngelën në dorëshkrim. Përndryshe e tërë veprimtaria shkrimore e H. Ali Korçës përmblidhet në 26 vepra: fetare, shoqërore, pedagogjike, filozofike, latrare. Veprat: Historia e shenjtë edhe të katërt Halifetë, Tiranë 1900; Mevludi, Korçë 1900; Treqind e tri fjalët e Imam Aliut, Korçë 1900; Jusufi me Zelihanë, Elbasan 19923; Shtatë ëndërrat e Shqipërisë, Tiranë 1924; Myslimanja, Tiranë 1924; Bolshevizmi, çkatërrimi i njerzimit, Ti-

ranë 1925; Kur`ani i madhnueshëm e thalbi i tij, Shkodër 1926, etj..
[126] Ismail Ahmedi, Tema e Kur`anit në veprën „Jusufi me Zelihanë“ të Hafiz Ali Korçës, te: Feja, Kultura dhe Tradita islame, fq. 274.
[127] Khs. edhe: Ismail Ahmedi „Hafiz Ali Korça- jeta dhe vepra“, Shkup 1999; Hasan Hasani: Leksikoni i shkrimtarëve shqiptarë (1501-2001), Faik Konica, Prishtinë 2003, fq. 245-246.
[128] Hafiz Ali Korça, Jusufi me Zelihanë, Elbasan, 1923.
[129] Khs. Kur`ani, Sure 12:3.
[130] Khs. Ismail Ahmedi, vep. e cit fq. 268.
[131] Po aty.
[132] Po aty, fq. 269.
[133] Po aty, fq. 269.
[134] Po aty, fq. 273.
[135] Khs. po aty, fq. 273.
[136] Po aty.
[137] Po aty.
[138] Po aty.
[139] Po aty.
[140] Po aty.
[141] Zejnullah Rrahmani, Jusufi, SHB Dukagjini, Pejë 2000, fq. 156.
[142] Kujtim M. Shala, Vepra e vetmisë, Buzuku, 2005, fq. 309.
[143] Adil Olluri, Jusufi i Z. Rrahmanit, Fjala, mars 2005, fq. 19.
[144] Adil Olluri, po aty.
[145] Kujtim M. Shala, vep. e cit. fq. 189.
[146] Po aty.
[147] Po aty.
[148] Po aty.
[149] Po aty. Khs. edhe Adil Olluri, vep. e cit.
[150] Khs. Joseph Smith, Mbi Kur`anin /letër apologjike/, Tenda, Prishtinë 2001, fq. 17, ku autori në fjalë, ndër të tjera shkruan: Pasi që Allahu është i përkryer dhe i paarritshëm, Zbulesa në Islam thjeshtë është një rrugë: nga Perëndia, tek njerzimi, nëpërmjet profetëve. Në të vërtetë Kur`ani, në të cili besojnë myslimanët, është zbulim final i Perëndisë (vep e cit. fq. 17-18).
[151] Zejnullah Rrahmani(1952) romansier i njohur edhe për trajtim të temës së lirisë.
[152] Beqir Musliu, Vegullia, Rilindja, Prishtinë 1979.
[153] Rifat Ismajli, Koha e mëkateve, te: Aspekte të prozës sonë, Rilindja 1981, fq. 121-122-124-126.

[154] Qazim Qazimi, Hyrje në shkencat Kuranore, Prishtinë 1993, fq.21
[155] Beqir Musliu, Mbledhësit e purpurit, Rilindja, Prishtinë 1982.
[156] Ramadan Musliu, Metafizika e ekzistencës së qenies, te: Konfiguracione narrative, Eurorilindja, Tiranë 1996, fq. 70-71.
[157] Ramadan Musliu, vep. e cit. fq. 69.
[158] Khs. Anton Berishaj, vep. e cit. fq. 21; Roland Barthes, Theory of the text, në: Enciclopedia Universalis, 1973; Gerard Genette, Intriduction à l`architexte, Seul, Paris, 1979.
[159] Abdullah Hamiti, Paragjykime dhe refuzim për një kulturë, te: Koha për kulturë, KD, 24.12.2005.

# LETËRSIA KA VETËM NJË FAT

Midis botës së librit qëndron jeta e përditshme e çdo shkrimtari dhe çdo lexuesi, dhe midis tyre, letërsia mbetet retorika e përhershme, e cila përballet me kufijtë e përkohshëm, të fabrikimit të librit dhe politikave për të fabrikuar letërsi.Ky fabrikim, kjo tregëti e librit ecën paralel me atë çka lexuesi kërkon???Kur nisa të mësoj Anglishten, me shpresën për të hapur një dritare komunikimi me botën, arsyeja themelore ishte të lexoja kryeveprat e letërsisë të shkruara në këtë gjuhë të madhe, e në një nga metodat e gjuhës më pati bërë përshtypje ky shembull:

Një studente i tregonte profesorit të saj për një libër të famshëm që kishte lexuar së fundmi, dhe po e pyeste nëse edhe profesori i nderuar e kishte lexuar librin. Profesori e pyeti se për cilin libër bëhej fjalë, dhe ajo gjithë entuziazëm i tha se ishte një libër i famshëm që ishte botuar për herë të parë, disa muaj para, e se ky na ishte një “bestseller”

“ Edhe unë kam qënë duke lexuar kohët e fundit, një libër të famshëm, që nuk është aspak bestseller: Komedinë Hyjnore të Dante Aigerit. Studentja tha:- Kur është botuar ky libër? Nuk kam dëgjuar që të jetë “bestseller”.Kush është Dante Aligeri?

Ky shembull ka anën e vet komike dhe tragjike, pasi ajo që besohet të jetë e famshme sot në brezin e studentëve dhe të rinjve, duhet patjetër të jetë bestseller dhe po ashtu në modë, e nëse nuk është në ekranet e faqet e shtypit, nuk ka mundësi të jetë libër i shkëlqyer.Në fakt, unë nuk kam asgjë kundër, këtyre që quhen bestsellerë por ajo që reklama e fabrikimit të librit po i bën publikut, po bën përditë e më shumë që lexusit e letërsisë të jenë profesorët seriozë, shkrimtarët seriozë, por edhe lexuesit që janë vazhdimisht në kërkim të letërsisë, e ky lloj lexuesi është një lexues përtej të zakonshmes.

Na ndodh shpesh të kthehemi pas në kohë, dhe sa herë që unë kthehem pas në kohë, këkroj targjedianët grekë, e konkretisht Eskilin. Është thënë se Eskili ka shkruar më tepër se tragjeditë që ne njohim sot, e se numuri më i madh i tyre kanë humbur.Nëse unë hyj sot në një librari dhe pyes: Cilët janë librat që lexuesi kërkon sot, rezulton që shumë pak njerëz kërkojnë Eskilin dhe shumica kërkon atë që është në modë, apo qoftë edhe e lehtë, e ky libër i lehtë i modës është bestselleri.Paralel me këtë mendimet e mia shkojnë tek Servantesi, e më konkretisht tek Don Kishoti.

Shembull: Një shkrues po shfaqte në skenë një lojë interesante rreth dashurisë

të një zonje me një kalorës, e audience po duartokiste, e shkruesi i skenës ishte i lumtur për suksesin dhe famën. Don Kishoti shfaqet këtu, e lufton me shpatë e me fjalë, e ndërkohë shkruesi i cili pretendonte të ishte Komedian e pyet se përse ai po i shkatërronte punën, famën, dhe suksesin.Don Kishoti u përgjigj: Letërsia nuk është për të luajtur, e nuk është aspak e lehtë!
Por çfarë është letërsia në fakt?
Bota e sotme po merr një tjetër formë dhe me aq sa unë kuptoj shkrimtari nuk është gruaja apo burri i skenës, apo gruaja dhe burri i famës. Të jesh në skenë është krejt ndryshe nga të shkruash e të jesh shkrimtar në arenën e letërsisë të shkëlqyer. Le të kthehemi në pas në kohën jo shumë të largët të vendeve të izoluara ku libri dhe shkrimtarët drejtoheshin nga pushteti politik dhe ideologjik i diktaturave, apo qoftë edhe direkt nga shteti. Në këtë ftohtësi të menduari pas afro 20 vitesh është fare e qartë që ka tre kategori: Shkrimtarë që kanë krijuar letërsi të shkëlqyer në kushtet e absurdit, dhe që vazhdojnë të jenë edhe në kohën e lirisë shkrimtarë të letërsisë së shkëlqyer.
Të tjerë që u fabrikuan si shkrimtarë, e që libri i tyre nuk tejkaloi as kohën e ekzistencës së tyre fizike.
Dhe disidentë, të cilët kanë libra, për të cilët ende koha nuk ka folur.
Le të marrim një shembull:
Në Shqipërinë e vitit 89, ende pa mbërritur vitet 90, kur unë isha nxënëse e shkollës së mesme, ishim detyruar të lexonim dy autorë, një burrë dhe një grua, për të cilët po na thuhej se ishin të mëdhenj dhe të famshëm. Duke mos qënë edhe shumë e sigurtë për veprën e të dyve,i kërkova mendim një njeriut tim të afërm. Ai nuk tha asnjë fjalë.
Diktatura ra, e Shqipëri u bë një vend i hapur, njerëzit filluan të flasin lirisht dhe pas afër 20 vitesh janë botuar dy libra të një poeti të ekzekutuar në Shqipëri gjatë diktaturës në vitin 1976, e është zbuluar dhe vërtetuar me dokumenta që janë marrë në shërbimin sekret shqiptar se dy autorëve, emrat e të cilëve tashmë s'kanë aspak rëndësi, dua të them të dy autorëve që brezit tim para viteve 90 po i servireshin si të famshëm, e që ne na kishin detyruar tu lexonim librat, kishin ndërtuar karierën e tyre letrare duke shkruar ekspertiza letrare për këtë poet.
Ky poet disident për të cilin po ju flas sot, është Vilson Blloshmi, i cili u ekzekutua në luginën pranë fshatit të tij i shpallur fajtor nga shteti shqiptar për poezitë që kishte shkruar dhe përkthimet që kishte bërë, e me këtë rast desha të theksoj mendimin se me sa duket ata dy personat që shkruan aktekspertizat letrare, fabrikimi i politikës së shtetit të asaj kohe i bëri të tregëtojnë jetën e një njeriu, të një poeti !!!
Por le të ndryshojmë atmosferën, më lejoni të sjell midis nesh Don Kishotin!

Në një konkurs të rëndësishëm letërsie, Don Kishoti I thotë një shkrimtari: nëse ti vlerësohesh me çmimin e dytë, kjo do të thotë që je shkrimtar, sepse çmimin e parë duhet ta marrë përgjithmonë një burrë i politikës, e nuk është e rëndësishme që ky të jetë shkrimtar!

Bota e librit duket se ka ende të njëtën problematikë si në kohët antike, mesjetare apo edhe në kohën tonë moderne. Fabrikimi i famës prej politikave dhe influencave të politikës, preferencave të grupeve të intersit edhe në fushën e librit, ku libri tashmë është edhe tregëti, duket sikur po orienton lexuesin drejt një produkti i cili nuk është aspak i shëndetshëm për botën shpirtëtore. Përpjekja e fabrikimit të famës për bestsellera të kësaj kategorie nuk ka asnjë lidhje me vlerat e letërsisë së shkëlqyer.Me aq sa unë shoh dhe kuptoj, me aq sa edhe koha ka provuar, kjo Famë e ky Luks bestsellerash nuk shkon as përtej kohës fizike të autorëve dhe as përtej kohës fizike të politikave të tregëtimit të librit nga grupe interesi të lidhura shumë ngushtë me politikën e,sidomos në vende që kanë qënë të bllokut lindor, si Shqipëria.

Historia e letërsisë dhe koha na kanë treguar pamëshirë se vetëm letërsia e shkëlqyer ka arritur të thyejë kufijtë e kohës, madje edhe të ekzistencave të përkohëshme fizike njerëzore të shkrimtarëve pasi këta përveç se shkrimtarë janë edhe njerëz me dhe natyrisht që kanë edhe një fat njerëzor.

A lexojmë ne ende targjedianët greke, Dante Aligerin, Servanetsin, Ismail Kadarenë, Ibsenin, Franc Kafkën, Emili Dikinsonin, Kamynë, Xhojsin, e Umberto Ekon? A kërkojmë ne ende letërsinë e shkëlqyer? A I kërkon edhe lexuesi veprat e tyre? Po.

Letërsia ka atë që Romakët e quajnë “Fortuna”, e pranojmë dot apo jo, letërsia është fati I atij që ka këtë “Fortuna” për të qënë shkrimtar!!!Të jesh shkrimtar është kaq ndryshe nga të ëndërrosh të jesh shkrimtar, por edhe të ëndërrosh të jesh shkrimtar është diçka e bukur, kur ke kuptuar dallimin midis letërsisë dhe asaj çka mund të jetë gjithçka tjetër por jo letërsi!!!

Nuk di ndonjë shembull që fabrikimi I librit dhe politikave të fabrikimit të famës të gjithçkaje tjetër të kenë mbëritur letërsinë, apo të kenë tejkaluar qoftë edhe kohën e vet fizike!

Ajo që di është se fabrikimi i librit, dhe politikave të çdo kohe kanë luajtur në mënyrën më barbare dhe banale me letërsinë e shkëlqyer dhe shkrimtarët e shkëlqyer, lojën e përkohëshme të intrigës të skenës,ose edhe të prapaskenës, pasi nuk kanë mundur asnjëherë të hyjnë në arenën e letërsisë, e cila sikur e ka thënë Don Kishoti nuk është aspak e lehtë. Ajo që unë di shkëlqyer dhe që bota di shumë mirë është, se njerëzimi ka patur fatin e madh të ketë midis Shkrimtarët e letërsisë të shkëlqyer, që nga dita e parë!!!

E me këtë rast dua të them se letërsia nuk mund të matet as me politikë, as me pozicione gjeografike,e as me kufij gjuhësorë, sepse kur ajo ndodh të jetë e tillë të gjithë kufijtë gjuhësorë dhe gjeografikë shemben, dhe se politika qoftë edhe më absurdja nuk mundet ta përmbajë atë.A nuk ka bota letrare shembuj të pafundëm që na i kianë provuar këtë të vërtetë? A nuk është Ismail Kadare shembulli i shkrimtarit të shkëlqyer, i kësaj të vërtete të pamohueshme? Letërsia ka vetëm një fat, të jetë ose të mos jetë letërsi dhe për shkrimtarin e letërsisë të shkëlqyer, pavarësisht origjinave gjuhësore, gjeografike, dhe kohës, atdheu i tij mbetet bota e letërsisë së shkëlqyer.

# NDIKIMI I FAKTORËVE EKONOMIKË NË LOJËRAT OLIMPIKE

Olimpiada apo Lojrat olimpike (nga greq:OLYMP ) është një manifestim i garave të ndryshme sportive që mbahej çdo katër vjet në Greqinë e lashtë sikurse mbahet edhe në kohën moderne. Për shumë autorë të lashtësisë ditët e mbajtjes së Olimpiadës kanë shërbyer si data referuese të shpjegimit të ngjarjeve të ndryshme.
Në kohët moderne ky manifestim si traditë nga lashtësia mbahet me disa ndryshime dhe në të marrin pjesë atletë e sportistë nga të gjitha vendet e botës. Simboli Olimpik modern me pesë rrathët me ngjyra të ndryshme ashtu sikurse edhe flamuri olimpik u propozua nga Pjer de Kubertin në vitin 1914. Pesë rrathët e ndërthurur përfaqësojnë pesë kontinentet e jetuar nga njerëzit në rruzullin tokësor (kontinenti Amerikan konsiderohet si një i vetëm). Ndërthurrja e rrathëve është shenjë e përgjithshmërisë së Lojrave olimpike ku atletët e mbarë botës mblidhen sëbashku.

**Mitologjia**
Këto festa te rinise e të bukurisë e murrën emrin e tyre nga qyteti antik i Olimpias, i vendosur në Peloponez, në bregun e lumit Alfeo dhe i dedikoheshin Zeusit të Olimpit. Sipas Pauzanit, banorët e Elides tregonin se në fillim lojërat i dedikoheshin Uranit dhe djalit të tij Zeusit, i cili kishte marrë pjesë në gara dhe duke i fituar ato, kishte fituar edhe të drejtën për të qenë zotërues i gjithësisë .Më pas, të gjitha perëndit tjera kishin marrë pjese në gara dhe kampioni i parë i shpallur në atë kohe ishte Apolloni. Sipas një legjende tjetër, të cituar po nga Pauzani ishte Herakliti ai që i emërtoi këto lojëra Olimpike,duke vendosur që ato të organizoheshin një here në pesë vite, pasi që pesë ishin vëllezërit e tij. Sanksionimi i lojërave dhe përcaktimi i sakte i vendit se ku do të organizoheshin ato, bë si rrjedhojë e marrëveshjes se mbretit të Spartës 'Likurgut' me atë të Pizes 'Kleostenit. Kjo marrëveshje u shkrua në një disk të bronztë (i quajtur disku i Ifitit) dhe është gjetur 1000 vjet më vonë nga Pauzani në një tempull të Olimpias.
Lojrat olimpike dimërore përparohet që 1924 Ka pasur konteste të sportit dimërore (patinazh) si pjesë të lojrave Olimpike te Londra 1908 dhe Antëerpen 1920 . Së pari u mbajtën lojrat olimpike dimërore njëjtin vit si lojrat olimpike verërore. Që 1994 mbahen me ndryshime e dy viteve me lojrat olimpike verërore...

**Lojrat Olimpike dimerore 2006**
Në Torino ishte edicioni i XX i tyre ishte zhvillua nga data 10.02.2006 deri më 26.02.2006 në Torino dhe në 8 qyetete të tjera të krahinës së Piemontës . Nga 10.03. deri më 19.03. u zhvilluar dhe edicioni i nëntë i Paraolimpiadës . Lojrat e fundit dimerore janë zhvilluar nëSalt Lake City ndërsa për herë të fundit në Itali në 1956 në Kortina D'Ampeco.
Gjatë zgjedhjës për edicionët e viteve 1998 dhe 2002 kishte pasur shumë debate mbi korrektesine ne procesin e votimit. Skandalët e korrupsionit kishin perfshire dhe Komitetin Olimpik Ndërkombëtar,ështu që u pa e drejte krijimi i nje sistemi te ri votimi sipas te cilit: Më 19.06.1999pas kryerjes se votimit komiteti olimpik zgjodhi Torinon si organizator te Lojrave Olpimike Dimerore për vitin 2006. Qyteti italiano verior mori 53 vota kundër 36 të kandidaturës tjetër që ishte qyteti i Sion-it ,Zvicër.
Janë 65 vendet, impiante sportive, infrastruktura te ndryshme, fshate olimpike për atletet dhe media. Vetëm ne qytetin e Torinos janë ndërtuar dy salla te reja dhe janë rikonstruktuar 4 ambiente ku do te zhvillohen ndeshje hockey apo gara patinazhi në akull. Për komitetin organizativ te ketyre lojrave detyra nuk ka qenë gjithnje e thjeshtë. Punimet janë ndërprere shpesh nga shoqata te ndryshme ambientaliste te cilat ne fillim te ketij viti themeluan dhe “Comitato Nolimpiade” (Komitetin Jo-Olimpiada).
Ne keto Lojra do te jene te pranishem 85 Komitete Olimpike Kombetare midis te cilave është për here te pare ne historine e saj edhe Shqipëria. Skiatori shqiptar Erion Tola arriti kualifikimin duke kapur normat olimpike dhe ne Torino do te garoje ne Sllallomin gjigand dhe atë Supergjigand.
Ekzistenca e lojrave olimpike ka cuar ne lindjen e dy betimeve ate te gjyqtareve dhe te atleteve.

**Betimet olimpike**
Betimi olimpik i atleteve është shkruar nga Pier dë Kubertë’(Pierre de Coubertin) , dhe është përdorur për herë të parë në Lojrat e vitit1920 të zhvilluara në Anversa(Antverpen) . Në 1920 teksti i betimit u lexua nga sportisti belg Victor Boin . Aty thuhej:
Betohemi se do te marrim pjese ne Lojrat Olimpike, me nje shpirt kalorsiak, për nder te vendit tone e për lavdi te sportit.
Disa vite me vone, "BETOHEMI" u zevendesua nga "PREMTOJME" ndersa "VENDIT" nga "SKUADRA". Me rastin e Olimpiades se vitit 2000 qe u zhvillua ne Sidnej , për shkak dhe të ceshtjëve te dopingut u shtua teksti i betimit olimpik te atleteve.

**Betimi i atletit aktualisht është:**
Në emër të të gjithë sportistëve, premtoj se do te marrim pjese ne keto Lojra Olimpike duke mbajtur parasysh regullat dhe duke respektuar ato, për te ruajtur shpirtin e vertete te sportivitetit, për një sport pa doping, pa drogë, për lavdi te sportit e për nder te skuadrave tona. Betimi i gjyqtareve u perdor për here te pare ne Olimpiaden e 1972 ne Mynih. Ai sot është: Ne emer te te gjithe gjyqtareve dhe zyrtareve te garave, premtojme se ne keto Lojra Olimpike do te permbushim detyrat tona me paanshmeri te plote, duke mbajtur parasysh rregullat dhe duke respektuar ato për te ruajtur shpirtin e vertete te sportivitetit.

**Flaka Olimpike**
Flaka Olimpike e Olimpides se Torinos u ndez ne qytetin e Olimpia, ne Greqi, me 27 nentor te 2005 me ceremonine tashme te zakonshme qe paraprin çdo zhvillim te Lojrave Olimpike qofshin keto dimerore. Flaka ndodhet ne altarin e tempullit te Estia-s, kalon perpara monumentit te Pier dë Kubertë' (Pierre de Coubertin) . Flaka ka shkuar ne Itali me 8 dhjetor. Tedofori i pare për flaken e lojrave dimerore te Torinos ishte Presidenti i Italise Carlo Azeglio Ciampi i cili pas nje ceremonie te mbajtur ne sheshin Kuirinale (Quirinale) ja dorezoi ate, Stefano Baldini-it. Pasi te kete qarkulluar ne shume qytete italiane ne shkurt te 2006, do te ndizet dhe pishtari i madh Olimpik. Ceremonia e rastit do te zhvillohet ne Stadiumin Bashkiak te Torines qe për shkak te Lojrave ka marre emrin Stadiumi Olimpik. Pishtari Olimpik Pishtari olimpik, është prej c eliku dhe ka formen e nje ski-je. Ajo është e gjate 77 cm e gjere 10,5 cm, ndersa peshon 1,9 kg. Nga jashte është lyer me nje boje te vecante qe mundeson rezistence te madhe termike qe shkon nga -20°C deri 25°C. Pishtari ka nje autonomi prej 15 minutash dhe mund te funksionoje deri ne 5.000 m lartesi. Flaka e tij ushqehet nga nje perzjerje hidrokarburesh (40% propilen, 60% butan) qe ndodhet brenda pishtarit ne nje lloj bombole prej alumini.
Disa te dhena interesante qe kane te bejne me Lojrat Olimpike Dimerore qe do te zhvillohen vitin e ardhshem ne qytetin e Torinos. • 17 janë ditet qe ky eveniment do te zgjase: 10 deri 26 shkurt; • 15 janë disiplinat: biatlon, bob, kombinimi nordik(ecje dhe hedhje me ski), kurling, stil i lire snoubord, hokei ne akull, pattinazh artistik, gara shpejtesie ne akull, hedhje me ski, ski alpin, maratone me ski, short track, skeleton, gara me slite, gara ne snoëboard. 7 qytete do të presin ekipet olimpike, ku do të zhvillojnë garat: Torino, Bardonekia, Kazana, Pinerolo, Praxhelato, Soz d'uls, Sestrie.
3 janë fshatrat olimpike qe do te presin atletët pjesëmarrës (Torino, Bardonekia e Sestriere)

85 komitete olimpike kombëtare do të ndjekin nga afër Lojërat Olimpike "Torino 2006".
84 janë titujt qe do te jepen ne 17 ditet e ketij aktiviteti
2.500 është numri i atleteve do të përfaqësojnë vendet e tyre në 15 disiplinat e Lojërave Olimpike Dimërore.
2.300 është numri i përfaqësuesve nga Komiteti Olimpik Nderkombetar, komiteteve olimpike kombëtare dhe federatave qe do të jenë të pranishëm gjatë zhvillimit të lojërave.
650 janë gjyqtarët do t'i gjykojnë garat ne 15 disiplinat sportive.
10.000 përfaqësues të mediave nga gjithë bota do të transmetojnë ngjarjen më të rëndësishme të vitit, Lojërat Olimpike Dimërore "Torino 2006".
1 milion mendohet te jete numri i spektatorëve qe mendohet se do ta ndjekin nga afër zhvillimin e lojërave. 1,7 miliarde euro është shifra e investuar për keto lojra.
Pishtari olimpik, është prej çeliku dhe ka formën e një skije. Është i gjatë 77 cm, i gjerë 10,5 cm, ndërsa peshon 1,9 kg. Nga jashtë është lyer me një ngjyrë të veçantë që mundëson rezistencë të madhe termike që shkon nga -20°C deri 25°C. Pishtari ka një autonomi prej 15 minutash dhe mund të funksionojë deri në 5.000 m lartësi. Flaka e tij ushqehet nga një përzierje hidrokarburesh (40% propilen, 60% butan) që ndodhet brenda pishtarit në një lloj bombole prej alumini.



**Ndikimi i faktorëve ekonomikë në lojërat olimpike**

Lojërat olimpike janë një ngjarje shumë e rëndësishme sportive në botë që përsëriten çdo 4 vjet dhe tërheqin vëmendjen e një numri të madh njerëzish në mbarë botën. Mijëra sportistë nga vende të ndryshme mblidhen në një vend për të bërë gara dhe tregojnë fuqinë dhe shkathtësitë e tyre për njëri tjetrin .Në pamje të parë lojërat olimpike duket se janë vetëm një ngjarje sportive por me një vëmendje më te madhe mund të kuptojmë se çështje tjera si ato politike dhe ekonomike luajnë një rol kyç në mbajtjen e këtyre lojërave. Këto lojëra ashtu siç konsiderohen si një rast i volitshëm për politikanët, edhe kompani të ndryshme tregtare dhe ekonomike këtë ngjarje të rëndësishme sportive e konsiderojnë si një rast te volitshëm për aktivitetet e tyre.
Disa ekspertë ,sportin e llogarisin si një faktor të ngjashëm me një betejë për ndikimin e tij në çështjet ekonomike dhe politike në botë. Pasi që edhe në luftë edhe pse kemi pajisje luftarake dhe ushtarë të shumtë por vendimet politike dhe ekonomike janë përcaktuese në vazhdimin apo ndaljen e kësaj lufte dhe njëkohësisht ato përcaktojnë se cili do të jetë ngadhënjyes. Edhe në sport

megjithëse sportistët garojnë në seksione të ndryshme për të fituar medalje por aktivitetet politike ekonomike dhe kulturore kanë një rol të pamohueshëm në mënyrën e mbajtjes së suksesshme të këtyre lojërave të rëndësishme. Kohë më parë revista Ekonomist botim i Londrës ka shkruar:Sporti është një arenë për rekreacion dhe dëfrim të miliarda njerëzve në botë por mbajtja e këtyre lojërave duhet të konsiderohet si një tregti e majme botërore. Përfitimet ekonomike janë një realitet që është si pikësynim i vendit ku mbahen këto lojëra olimpike.
Zakonisht vendi mikpritës i këtyre lojërave harxhon shuma marramendëse për mbajtjen e këtyre lojërave, por në prapaskenë ndjek disa qëllime tjera dhe përfitime të shumta ekonomike .Komiteti ndërkombëtar olimpik gjithmonë vendin mikpritës të këtyre lojërave e pajis me të gjitha mjetet e nevojshme për mbajtjen sa më të mirë të këtyre lojërave. Australia në lojërat olimpike të vitit 2000 ka shpenzuar miliarda dollar për ndërtimin e stadiumeve ,hoteleve ,rrugëve si dhe infrastrukturës së nevojshme për lojërat olimpike. Në lojërat olimpike të vitit 2004 në Greqi gjithashtu janë shpenzuar më shumë se 10 miliard dollar.
Kina në mesin e vendeve mikpritëse të lojërave olimpike është rekordmene në shpenzimet për këto lojëra. Ky vend ka harxhuar më shumë se 40 miliard dollar në kohën kur dy vjet më parë të gjitha shpenzimet për këto lojëra ishin cilësuar të arrijnë në një shumë vetëm prej 10 miliard dollar. mirëpo me rritjen e inflacionit si dhe rënies së ekonomisë botërore si dhe rritjes së çmimit të naftës kjo shumë pësoi një rritje të paparashikueshme. Kuptohet se zyrtarët kinezë janë të mendimit se këto shuma më tepër janë shpenzuar në ndërtimin e infrastrukturës së këtyre lojërave. Njëkohësisht vlen të theksohet se ndërtimi i komplekseve sportive ka ndikuar edhe në rritjen e shkallës së investimeve të huaja në Kinë. Në bazë të një raporti të qendrës për statistika të Kinës thuhet se në saje të investimeve të huaja në Kinë për këto lojëra, Kina gjatë viteve të kaluar ka patur një rritje prej 0.5% të prodhimit bruto.
Megjithatë ,ekspertët e çështjeve ekonomike janë të mendimit se pas mbarimit të olimpikut edhe rritja ekonomike në Kinë do të ndalet. Ndërkohë nga mikpritësit e mëparshëm të lojërave olimpike vërehet se vendet mikpritëse duhet të shpenzojnë një shumë jo të vogël për mirëmbajtjen e këtyre objekteve sportive pas mbarimit të këtyre lojërave dhe Greqia pas mbarimit të lojërave olimpike në vitin 2004 ndjeu një inflacion që më tepër kaploi popullatën e këtij vendi. Në këtë mes edhe mbështetësit financiar të lojërave olimpike janë të rëndësishëm. Këta financues kanë një histori prej një shekulli dhe si shembull mund të marrim prodhuesin e pajisjeve sportive Adidas e cila që nga viti 1928 është si mbështetës financiar I lojërave olimpike dhe nga këto lojëra ka arritur të përfitojë shuma shumë të larta.

Në Olimpikun e Pekinit 10 kompani të njohura kanë firmosur marrëveshje me qeverinë kineze dhe 7 prej tyre janë kineze kurse 3 të tjerat janë jo kineze. Këto kompani synojnë që nga këto gara sportive të arrin të përfitojnë interesin e tyre. Madje edhe disa kompani të prodhimit të tekstileve dhe prodhimeve ushqimore mundohen që të shfrytëzojnë këtë rast të volitshëm për propagandimin e prodhimeve të tyre dhe përfitimin e tregjeve të reja .Instituti për studime ekonomike të Kinës ka deklaruar se përfitimet neto të Kinës nga këto lojëra do të jenë 2 miliard dollar por në analizat përfundimtare këto përfitime llogariten të arrijnë në 5 miliard dollar. Greqia nga lojërat olimpike të vitit 2004 ka përfituat 4 miliard dollar kurse pritet që Anglia në lojërat olimpike të vitit 2012 të përfitoj një shumë prej 7 miliard dollar. Kuptohet se kjo shumë e lartpërmendur ndahet mes qeverive dhe kompanive financiere të këtyre lojërave.
Lojërat olimpike duhet të paraqesin një lëvizje për krijimin e lumturisë dhe paqes mes popujve të botës por siç duket këto lojëra janë shndërruar në një shesh për gara mes qeverive të ndryshme. Qeveritë e ndryshme po shpenzojnë shuma shumë të larta për të fituar kampionate. Ndërkohë edhe vendi mikpritës po bën harxhime të shumta në ndërtimin e objekteve dhe pajisjeve sportive dhe të gjithë këto shpenzime po bëhen në kohën kur në disa pjesë tjera të botës siç janë vendet afrikane njerëzit janë në gjendje të rëndë financiare dhe në krizë të madhe në ushqime dhe ilaçe. Për çdo vit në botë më shumë se 2 milion foshnja humbin jetën e tyre nga sëmundje të cilat lehtë mund të parandalohen .40 milion fëmijë në botë janë të privuar të ndjekin mësimin dhe më shumë se 300 milion afrikanë nuk kanë ujë të pijshëm. Në këto kushte të përmendura ,shtrohet pyetja se a nuk mundet vallë që të bëhet kursime nga këto shpenzime të pamatura dhe a thua vallë nuk mundet qe edhe këta persona të varfër të përfitojnë nga këto lojëra dhe një pjesë e këtyre përfitimeve tu ndahet atyre?
Padyshim se ekzistojnë rrugë të shumta për të ndihmuar personat e varfër por nga lojërat olimpike që janë me moton e humanizmit dhe paqes e dashurisë njerëzore pritet më tepër që të ndihmojë në këtë drejtim. Duke u nisur nga ko se sporti është një faktor I rëndësishëm në lumturinë ,shëndetin dhe dëfrimin e njerëzve është e nevojshme që sporti të zgjerohet edhe më shumë dhe në të duhet të përfshihen edhe vendet e varfra. Sporti nuk duhet të jetë si monopol I vendeve të pasura dhe shoqëritë e zhvilluara por duhet që në mënyrë të programuar që të gjithë shtresat e njerëzve të merren me sport dhe të jenë të shëndetshëm. Prandaj duhet theksuar se olimpiku duhet të luaj rolin e një faktori që do të ndikoj në zgjerimin e sportit në mbarë botën dhe edhe pse sporti gjithmonë ka qenë I ndjekur me aktivitete ekonomike por ne nuk duhet të lejojmë që kjo lidhje e sportit me ekonominë të shndërrohet në një mjet për ngopjen e interesave

të kompanive të ndryshme.

Besar Iljazi është i lindur në Tetovë në vitin 1992, është nxënës i shkëlqyeshëm në vitin e tretë në gjimnazin e Tetovës. Është adhurues i sportit të skijimit por krahas kësaj ai është edhe adhurues i poezisë dhe muzikës, por pasin nga lëndët mësimore e ka matematikën. Besari kohën e lirë e kalon duke shkruar poezi dhe duke ushtruar në kitarë Me sportin e skijimit si anëtar më ri i KS Shkëndija , ka filluar në moshën 5 vjeçare edhe pse skijim e ka shijuar si fëmijë në moshën 2.5 vjeç në Kodrën e Diellit së bashku me prindërit e tij. Besar Iljazi është ndër skiatorët e rallë që ka kaluar të gjitha grup-moshat. Rezultate më të mira si në vend dhe në gara ndërkombëtare në kategorinë e pionierëve ka arritur në garat ndërkombëtare të skijimit për fëmijë “Beka Cup” në Kodrën e Diellit, pastaj në Abetone të Italisë, Val d’Isere të Francës, Ulludag të Turqisë, etj. Rezultate të mira ishin garat e fundit në Vitoshe dhe Borovec të Bullgarisë ne shkurt të këtij viti si anëtar i reprezentacionit më të mirë të Maqedonisë.Dardan Dehari është garues shqiptar shumë i mirë, është shumë i ri. Duhet theksuar se skiatoret pjekurinë sportive e mbërrijnë ne moshën 25-30 vjeçare. Didier Cuche në Kampionatin Botëror në Val d’Isere e fitoj vendin e pare me 34 vjet, ndërsa Dardani me 19 vjet shpresojmë të merr pjesë në Lojnat Olimpike Dimërore në Vancouver 2010 si garuesi i parë shqiptar me “A” norme olimpike.

Me rezultate shquhet edhe një shqiptar tjetër, Albin Tahiri, garues i Sllovenisë. Duke ditur se Sllovenia është fortë në skijim, sigurisht që kushtet e tij per përparim janë të mëdha. Ne edhe përpara edhe tani kemi patur skiator të talentuar, por për shkaqe të ndryshme nuk e kanë vazhduar skijimin. Shpresojmë që në vitin e ardhshëm në ushtrime me reprezentacionin të na bashkohet përsëri Gentian Kurtishi, njëri prej garuesve më të talentuar të klubit të skijimit Shkëndija. Politikë dhe para në Lojërat e PekinitSa i përket lajmit të madh nga Lojërat Olimpike të Pekinit, një “pjesë të luanit” e kanë marrë SHBA-të me fenomenin e Michael Phelp. Notari amerikan ka marrë tetë medalje të arta, duke thyer rekordin e bashkëkombësit të tij, legjendës së notit Mark Spitz. Spitz pati fituar shtatë medalje të arta në Olimpiadën e Mynihut më 1972. Por kjo është njëra anë e medaljes. Rezultatet e përgjithshme tregojnë se Kina kryeson me medaljet e arta të marra nga sportistët kinezë. Kjo është hera e parë që Kina ka gati dyfishin e medaljeve krahasuar me medaljet e fituara nga Shtetet e Bashkuara. Që nga viti 1996 Kina ka njohur rritje të medaljeve të fituara në Olimpiada. Në Lojërat Olimpike të vitit 2004 në Athinë Kina për nga medaljet e marra ishte fare pranë SHBA-ve.Kina ka qëllime afatgjata në sport. Ajo ka ngritur një sistem aftësimi e stërvitjeje të tipit sovjetik, që përfshin shkolla të specializuara sportive, në të cilat përfshihen të rinjtë me të dhëna për sporte të caktuara. Në fakt shkollat e

tilla fillojnë që nga mosha 6-vjeçare.
Zyrtarët amerikanë të sportit llogarisin se 250 mijë fëmijë dhe të rinj kinezë kanë ndjekur mbi 2000 shkolla të specializuara në të gjithë vendin gjatë viteve të fundit.Fitorja e Kinës në Lojërat Olimpike ka një ndikim përtej sportit. Ata do të besojnë se, nëse atletët e tyre mund të arrijnë dhe të arrijnë rezultate të mira, atëherë krijohet një ndjesi optimizmi dhe arritje për të gjithë. Suksesi në sport shërben dhe për largimin e vëmendjes nga tema të padëshiruara për Kinën, siç është çështja e respektimit të të drejtave të njeriut.Derisa medaljet e arta fluturojnë masivisht drejt Lindjes, ka dhe elementë të tjerë që i bëjnë këto lojëra të ndryshme. Atletët po motivohen për rezultate të mira gjithnjë e më shpesh me sasi të mëdha parash, në formën e shpërblimeve për çdo medalje të fituar.Kështu Rusia premtoi 160 mijë dollarë për çdo medalje të artë të fituar, ndërsa Singapori për çdo medalje të artë ofroi 700 mijë dollarë.Ka nga ata që thonë se shpërblimet e tilla financiare shkojnë kundër shpirtit të garës në Lojërat Olimpike. Psikologët sportivë e shohin stimulin material si ndër motivet që renditen në fund të listës së shtysave për atletët. Sipas tyre, konkurrenca mes sportistëve është ndoshta motivi kryesor. Më pas vijnë motive të tilla si garimi për vendin tënd. Në fund vjen shtysa për para dhe përfitimet e tjera që vijnë me medaljen.

**Kur filloi të ketë medalje të artë në lojërat olimpike?**
Qysh nga Lojrat e 3-ta Olimpike moderne filloi të ketë medalje të artë.
Në Lojrat e para Olimpike moderne, organizatorët Grekë ishin të mendimi se floria është shumë vulgare dhe se kuptimi i florisë nuk përputhej me shpirtin e sportit olimpik, prandaj u dekoruan me medalje vetëm dy sportistë të parë. Kampioni fitoi medalje të argjendtë dhe nënkampioni fitoi medalje të bronztë. Deri në Lojrat e 3-ta Olimpike të vitit 1904, sipas zakoneve, iu dha medalje të artë kampionit. Diametri i Medaljes së artë të parë të lojrave olimpike ishte 30 cm, në nanë të së i cilës ishin gdhendur bjalët "Ekspozita botërore---- Sao Lui të SHBA", në anë tjetër ishin Statuja e Lirisë dhe degë e ullirit. Deri në Lojrat e 9-ta Olimpike të vitit 1928, piktura dhe përmasa e medaljeve u njësuan dhe përdoren edhe sot.

**Kush është kampionja e parë në lojërat olimpike moderne?**
Në Lojrat e 2-ta Olimpike të vitit 1900 në Paris, sportistja amerikane Charlotte Cooper fitoi kampionen e tenisit si individ dhe u bë grua e parë që fitoi kampionen olimpike në botë. Pastaj, ajo dhe sportisti tjetër amerikan Reginald fituan

kampionin e tenisit si çift miks.

Në atë kohë, pjesëmarrja e grave në lojrat olimpike shkaktoi debate në Komitetin Olimpik Ndërkombëtar. Por, vendi organizator, Franca e paratheu këtë ndalim gjatë 2000 vjetëve dhe lejoii 6 teniste të regjistroheshin në Komitetin përgatitor të Ekspozitës Botërore për të marrë pjesë në ndeshje të tenisit. Pasi e mësuan këtë lajm, edhe Anglia dhe SHBA-ja dërguan përkatësisht 6 sportiste në ndeshje të tenisit dhe golfit. Prandaj, kështu sportistja amerikane Charlotte Cooper fitoi kampionen e parë të lojrave olimpike moderne.

**Kur filluan të marrin pjesë femra në gara të lojërave olimpike?**

Në Lojrat e 2-ta Olimpike të vtiti 1900 në Paris të Francës, femrat dolën për herë të parë në fushën e lojrave olimpike medorne herën e parë.

Në Lojrat e para Olimpike të vitit 1896, nuk u lejua pjesëmarrja e femrave në lojrat olimpike si pasojë e paramendimeve shoqërore ndaj femrave. Prandaj gratë u përjashtuan nga lojrat limpike. Lojrat e 2-ta Olimpike u organizuan si pjesë përbërëse e panairit Botërore të Parisit, vendi organizator Franca dërgoi sportiste në garë. Sepse Franca është vendi i organizuar, megjithëse Coubertin dhe Komiteti Olimpik Ndërkombëtar kundërshtuan pjesëmarrjen e femra në lojrat olimpike, s'mund të ushtronin shumë ndikime. Pastaj edhe Anglia dhe SHBA-ja dërguan sportiste dhe numri i sportisteve arriti në 19. Pjesëmarrja e sportisteve nuk u pranua nga Komiteti Olimpik Ndërkombëtar dhe ato vetëm morën pjesë në ndeshjet e tenisit dhe golfit, por kjo mbeti një ngjarje e rëndsishme në historinë e sportit olimpik.



**Kur filloi të përfshihet futbolli në lojërat olimpike?**

Në Lojërat 2-ta Olimpike të vitit 1900 në Paris, futbolli u përfshi zyrtarisht në lojrat olimpike.

Për shkak të organizimit njëkohësisht të Lojrave Olimpike dhe të Ekspozitës Botërore të Parisit, lojart olimpike u bënë shoqëruese të ekspozitës botërore. Qeveria e Francës përfshiu ndeshjet e preferuara të futbollit për të tërhequr sportdoshës. Në atë kohë, vetëm 3 ekipe të futbollit u regjistruan të merrin pjesë, të cilat ishin Franca, Belgjika dhe Anglia. Ato zhvilluan 2 ndeshje. Franca fitoi mbi Belgjikën me rezultatin 6 me 2 dhe Anglia fitoi mbi Francën me rezultatin 4 me 0. Anglia fitoi kampion. Megjithëse morën pjesë pak ekipe, pjesëmarrja e tyre si ekip kishte rëndësi të posaçme për zhvillimin e futbollit.

Në lojrat e lashta olimpike s'kishte ndeshje si ekip. Në Komitetin Olimpik

Ndërkombëtar s'kishte mendime të njëjta në refuzimin e ndeshjeve si ekip në lojrat olimpike sipas traditave të lojrave të lashta olimpike. Në fund, thirrja për reformën fitoi dhe futbolli doli në fushën e lojrave olimpike.

# NJË FJALOR ENCIKLOPEDIK, QË TË BËN NEVRIK

(Një Fjalorit Enciklopedik, i cili të bën nevrik, sepse në vend që të ndriçon – ai të errëson, në vend se të udhëzon ai të ngatërron, një fjalor i ri, por me paragjykime të vjetra, ku më shumë rëndësi i jepet komunizmit, mafisë, derrit, qenit apo hajvanit, se Islamit…!)

Fjalori Enciklopedik, hartuar e përgatitur nga Pasho Baku. Organizator është Selim Hoxha. Konsulentë janë:
Prof. Muzafer Xhaxhiu
Prof. Nasho Jorgaqi
Prof. Gazmend Shpuza
Prof. Arqile Bërxholi
Prof. Zyri Bajrami
Prof. Kristaq Kume
Prof. Ana Lalaj
Dr. Konstandin Kristo
Regjisor: Kristaq Dhamo
Dr. Bashkim Lushaj
Dr. Pasquale Busotti
Prof. Resmi Osmani

Për këshillat, sugjerimet dhe vërejtjet dashamirëse që kanë dhënë për hartimin dhe botimin e këtij Fjalori Enciklopedik falënderohen: Vedat Kokona, Prof. Emin Lafe, Dr. Aurel Plasari, Prof.Petraq Sotiri, Dr. Ahmet Osja, Prof.Ëilheim Hansel (Austri), Giovanni Intrevado (Itali), Marian Ninov (Bullgari), Jorgji Doksani, Prof. Murat Xhulaj. Shtëpia botuese Bacchus, Tiranë,2002.

Ky Fjalor Enciklopedik ka gjithsejt 800 faqe, me 25 000 zëra nga të gjitha fushat e dijës dhe të jetës, me rreth 3000 foto dhe ilustrime. Aty shkruhet për personalitete, shtete, popuj, fakte, doktrina, terma, art, kulturë, shkencë, letërsi, gjeogarfi, histori, filozofi, kimi, fizikë, muzikë sport etj.

Hartuesi dhe botuesi në parathënje shkruajnë se kanë bindjen e shpresojnë se ky Fjalor Enciklopedik do të jetë libri i librave në shtëpitë, shkollat e mjediset tona, sepse është i vlefshëm për të rinjtë dhe të rriturit, për nxënësit dhe studentët, për mësuesit dhe pedagogët, për specialistët e fushave të ndryshme, si edhe për cilindo që kërkon të dije më shumë dhe të rritë më tej nivelin e tij kulturor e shkencor.

Bindja e shpresa e hartuesit dhe botuesit është diçka tjetër, ndërsa e vërteta për të pavërtetat e Fjalorit është si vijon:
Ky Fjalor, Fjalor Enciklopedik, të bënë nevrik! Pse? Sepse, ky Fjalor i bënë vetë ata horë! Në vend se të ndriçon ky Fjalor të errëson, në vend se të udhëzon ai të ngatërron, ky Fjalor i ri është me paragjykime të vjetra.
Kur lexojmë një libër, thoshte Balzaku, ndjenja e së vërtetës na thotë: "Kjo është gënjeshtër!" sa herë ndeshim diçka të padrejtë. Në rast se kjo ndjenjë fletë shumë shpesh dhe u fletë të gjithëve, do të thotë se ai libër nuk ka e nuk do të ketë asnjë vlerë."
A mund të rritet niveli kulturor e shkencor i nxënësve, studentëve, mësuesve, pedagogëve, specialistëve të fushave të ndryshme nga "libri i librave" siç cilësohet prej tyre Fjalori Enciklopedik, i cili ka shumë gabime, lëshime, të meta, të pavërteta… me këto "cilësi", ku mbetet vlera e tij?
Për njerëzit e vetmja vlerë, e vetmja e mirë është njohuria, thoshte Sokrati. Kurse gjëja më e keqe është padituria. Sa të paditur janë hartuesit, organizatori dhe këshilltarët e Fjalorit Enciklopedik, që janë mbi njëzet, pothuejse të gjithë me tituj shkencor, dëshmojnë këta shembuj që shkruhen në fjalor. Këta pak shembuj ndoshta do të mjaftojnë të dëshmojnë për të metat e shumta, për gabimet, paragjykimet, padrejtësitë dhe paditurinë e të diturve tanë:
1.Në faqën 19-të shkruhet për Dr. Fehmi Aganin, por aty nuk shënohet dita, muaji e viti i lindjes, madje as vendi i lindjes. Kjo mungesë, kjo zbrazëti, plotësohet me një pikëpyetje (?). Kjo nënkupton se ata nuk i kanë njohuritë më elementare për një akademik aq të njohur! Akademik Fehmi Agani lindi me 23 janar 1932, në Gjakovë. U vra në Prishtinë nga forcat policore – serbe me 5 maj 1999.
2.Në faqën 78-të shkruhet për Bektashizmin, ku ndër të tjera thuhet: "Bektashizmi është një sekt mysliman, që beson Zotin dhe adhuron Imam Aliun".
Këtu është një gabim i madh, tepër i rëndë, që nuk e falë as Zoti! Për meritat e shumta, Imam Aliu (r.a.) çmohet, vlerësohet, admirohet, por nuk adhurohet. Adhurohet vetëm Zoti. Nuk mund të jetë askush besimtar nëse adhuron dikend tjetër, përveç Zotit…Zoti këte nuk e falë…
3.Në faqën 331 shkruhet për Adem Jasharin (1955-1998), ku ndër të tjera gabime është shënuar edhe ky gabim i rëndë:
"Bashkë me të u vranë dhe vëllezërit e tij Hamza dhe Shabani…"
Edhe fëmijët në djepa nëpër Kosovë, e kudo ku ka shqiptarë, e dinë se Shaban Jashari është babai i Hamëz dhe Adem Jasharit, komandantit legjendar të UÇK-së, por qe nuk e dinë hartuesi, organizatori dhe as këshilltarët me tituj shkencorë të Shqipërisë…!

4.Në faqën 590-591 shkruhet për Baba Rexhebin, një fetar, atdhetar dhe dijetar i shquar, por shënimet për të janë të gabueshme, të pasakta!
Me gabime, të pasakta, janë të dhënat për Baba Rexhebin, si emri, viti i lindjes, shkollimi, vendosja në Amerikë, veprimtaria e tij etj.!
Emri i tij i saktë është Rexheb, e jo Rexhep. Baba Rexhebi lindi në vitin 1901, në muajin gusht, jo në vitin 1910. Ka kryer medresën, jo gjimnazin.
Në Fjalorin Enciklopedik shkruan se: "Baba Rexhepi me 1944 u vendos në Detroit të SHBA-së, në teqenë e këtij qyteti".
Edhe këto gabime, në dukje të vogla, por janë të mëdha, për një njeri aq të shquar siç ishte Baba Rexhebi.
Baba Rexhebi në vitin 1944 ishte ende në Shqipëri, duke luftuar me pushkë në dorë me luftëtarët e "Ballit Kombëtar" kundër forcave partizane – komuniste…
Para se të vendosej në Amerikë, Baba Rexhebi sikur shumë atdhetarë të tjerë, që ishin anti-komunist, jetoi në Regio Emiglia të Italisë, prej Italisë kaloi në Egjypt, ku u vendos në Teqenë Bektashiane afër Kajros…
Baba Rexhebi nga Egjypti erdhi në Amerikë, ku e themeloi Teqenë Bektashiane, e cila u përurua me 15 maj 1954, që ndodhet në qytetzën Taylor, afër Detroit-it, në shtetin Michigan…
Këtu, Baba Rexhebi i shërbeu me nder besimtarëve myslimanë edhe për dyzet vjetët e ardhëshme, deri më 10 gusht 1995, kur ndërroi jetë. Ai i shërbeu edhe kulturës islame, duke predikuar dhe shkruar…Ka botuar revistën "Zëri i Bektashizmës" në gjuhën shqipe dhe anglisht. Kryevepra e tij është libri monumental "Misticizma Islame dhe Bektashizma", shtypur në Neë York, 1970, që ka 389 faqe…
5. Në faqën 485 shkruhet për Muhammedin (a.s.), ku ndër të tjera shënime janë edhe këto gabime, të meta, paragjykime…
"Themelues i besimit mysliman. Mesazhi i tij, i përmbledhur në Kur'an, ikja e vitit 622 u quajt "Haxhillëk"…!
Këto të meta, këto gabime, këto paragjykime, këto padrejtësi, e gjithë kjo padituri, panjohuri, për njeriun – profetin , më me ndikim në historinë e njerzimit, siç e quan amerikani, Michel Hart, që është lejuar nga aq shumë profesorë e doktorë shkencash, do t'i sjellin kombit shqiptar edhe shumë fatkeqësi…!
Këtyre profesorëve, doktorëve, Klaudius-i do t'u thoshte: "E vërteta nuk drejtohet nga ne, por ne duhet të drejtohemi kah e vërteta."
E vërteta shpesh është e thjeshtë, thoshte Levald-i, që t'a gjejmë besimin.
Besimin Islam nuk e themeloi Muhammedi (a.s.), as nuk është Kur'ani mesazhi i tij.
Nuk quhet "Haxhillëk" shpërngulja e tij në Medine, në vitin 622…

Pra, në të gjitha këto shënime ka babime. Këto gabime janë edhe ofendime! Nuk kanë të drejtë!
E drejta jeton në bazë të besimit, thoshte Luteri.
Në bazë të besimit Islam, Islami është Shpallje Hyjnore, e cila iu shpallë të gjithë të dërguarve të Zotit, që nga h. Ademi (a.s.) e deri te h. Muhammedi (a.s.).
Muhamedit (a.s.) iu shpallë në formën e plotësuar, të përsosur dhe përfundimtare, e cila përmblidhet në Kur'an.
Kur'ani është Mesazhi Hyjnor, Fjala e Zotit, për të cilën Muhammedi (a.s.) vuajti aq shumë sa qe i detyruar të shpërngulet nga vendlindja, Mekke-ja, për në Medine.
Për në Medine u – shpërngul në vitin 622. Kjo ngjarje shumë e rëndësishme njihet në mbarë botën me emrin Hixhret, prej nga fillon edhe kalendari i myslimanëve, që njihet me emrin Kalendari i Hixhrit.
Në Fjalorin Enciklopedik në vend të fjalës Hixhret, që do të thotë shpërngulje, pëdoret gabimisht fjala Haxhillëk. Për fjalën Hixhret të thuash Haxhillëk, do të thotë: ke thënë budallallëk!
6. Në faqen 278 shpjegohet gabimisht titulli Hafiz, ku shkruan:
"Hafiz: Titull i ulët te klerikët myslimanë."
Gëte, të "Mëkati", shkruan se është vështirë të ikësh nga rruga e gabimeve. Rruga e gabimeve ku kanë hyrë hartuesi, organizatori dhe këshilltarët e fjalorit Enciklopedik të Tiranës, dështoket edhe me titullin e nderuar Hafiz, të cilin e përcaktojnë si "titull i ulët te klerikët mysliman"!
Titulli Hafiz nuk është titull i ulët. Ky është një titull i veçantë, shumë i nderuar, që e fiton ai që e mëson Kur'anin përmendësh. Me e nxënë, me e mësuar Kur'anin përmendësh, që ka 114 kaptina (sure) me rreth 74000 fjalë, është një bekim nga Zoti. Me t'bekue Zoti – nuk është punë e vogël a ?!
Këtë titull të nderuar, përveç shumë të tjerëve, e gëzojnë disa prej dijetarëve, atdhetarëve më të shquar të kombit shqiptar si Hafiz Ali Ulqinaku, Hafiz Ali Kraja, Hafiz Ali Korça, Hafiz Ibrahim Dalliu etj.
Këtë titull të nderuar, përveç shumë të tjerëve, e gëzon edhe kryetari i Komunitetit Mysliman
të Shqipërisë, Haxhi Hafiz Sabri Koçi, të cilin tiranët e Tiranës komuniste e paten dënuar mbi 20 vjet nëpër burgje. Këtë e dijnë të gjithë, hartuesi, organizatori dhe këshilltarët, por qe nuk e dijnë se ç'është titulli Hafiz, sikur nuk e dijnë se te myslimanët, në fenë Islame, nuk ka klerë dhe as klerikë!
Pra, të thuash " te klerikët myslimanë" nuk qëndron, është gabim, por ky është një gabim i vjetër.
E vjetra shembet, thoshte Shileri, kohët e ndryshojnë…Edhe pse e vjetra, ko-

munizmi, u shembë, kohët ndryshuan, por qe dijetarët tanë të padishëm, nuk u shembën as nuk ndryshuan…!
Grossman-i këtyre do t'u thoshte:
"Jeni ushqyer me gënjeshtra gjithë jetën, sot e keni shumë vështirë të pranoni të vërtetën".
Të vërtetën e pati pranuar dyzetë vjet më parë (1962) boksieri amerikan, kampioni botërorë tri herë, Muhammed Ali, për të cilin shkruhet në faqën 370, ku shënohen edhe këto fjalë:
7. "Klej, Kasius (Cassius Clay, 1942). I njohur me pseudonimin Muhamet Ali…"
Muhammed Ali nuk është pseudonim i tij ore pseudointelektualë, por është emri i tij i vërtetë që nga viti 1962, kur e pranoi të Vërtetën, fenë Islame…
Ai e pranoi fenë Islame kur ishte njëzetvjeçar, me 1962, dhe që nga atëherë njihet me emrin e ri, Muhammed Ali. Kishte neveri kur ndokush e thërriste me emrin K. Klej, që e quente emër të skllavërisë.
Ky emër i skllavërisë është i papërdorshëm në Amerikë, nuk përdorët askund në botë, përveç në Fjalorin Enciklopedik, 2002.
Hartuesit, organizatort dhe këshilltarëve të Fjalorit Enciklopedik, në këtë rast, Uhland-i do t'u thoshte: "Asnjëherë nuk do të jeni të lirë, përderisa nuk përcaktoheni për drejtësi."
Se nuk janë përcaktuar për drejtësi dëshmon edhe ky shembull i keq.
8.Në faqen 737 shkruhet për Papa Gjon Palin e Dytë, ku shkruan:
" Vojtila. I njohur Papa Jovani Pavli II. I pari papë i huaj që nga viti 1523…"
Në gjuhën shqipe shkruhet Papa Gjon Pali i Dytë, jo sikur shkruhet në gjuhët sllave: Papa Jovani Pavli Drugi!
Të shkruash se "Papa Jovani Pavli II është i pari papë i huaj që nga viti 1523", do të thotë se të gjithë papët paskan qenë shqiptarë! Duhet të shkruante se "është i pari papë jo Italian që nga viti 1523".
Çka tregon kjo? Kjo tregon dhe dëshmon se ata që nuk dijnë të shkruajnë shqip, nuk dijnë as të përkthejnë…!
Lexues i nderuar! Më falni se nuk po vazhdoi më rreth Fjalorit Enciklopedik, se po e ndi se edhe jeni bë nevrik!
Ky fjalor, pra , në vend se të ndriçon – ai të errëson, në vend se të udhëzon – ai të ngatërron, një fjalor i ri, 2002, por me paragjykime të vjetra, një fjalor – që të bënë horë! Ku shkruhet më shumë për komunizmin, mafinë, për derrin e qenin, pra për hajvanin, se për Islamin!
Në këtë punim, qëllimi im ishte njohuria dhe e vërteta, që janë ideale binjake, të përfillen në një ribotim. Ato nuk janë pjellë e imagjinatës apo të dëmshme, por

të argumentuara. Vërtetoni!
Po e përfundoj me një këshillë nga Enciklopedia Amerikane (The Enciklopedia Amerikana), ku shkruan:
"Është e sigurt që sa herë idealet binjake të së vërtetës dhe njohurisë janë hedhur tej si pjella të imagjinatës apo si të dëmshme, shoqëria njerëzore është rrënuar".
Nëse rrënohet shoqëria njerëzore, shqiptarët ku mbesin?
Zoti na ndihmoftë e na udhëzoftë. Amin! Ashtu u bëftë!

# NASTRADIN HOXHA

Shqiptar, ukrainas, mongol, iranian apo turk?! Kjo do të mbetet ende mister, por Nastradin Hoxha nuk do të jetë më vetëm personazh gojëdhënash. Nasradin Hoxha, (Nasr el-Din Hoxha ,Turqisht "Nasrettin Hoca", Kurdish "Mella Nasredîn", Persian ملا نصرالدین, Arabisht: جحا juḥā, نصرالدين naṣr ad-dīn meaning "Victory of the Faith", transl.: Malai Mash-hoor, shqip"Nastradin Hoxha" "Nastradini", Azerisht "Molla Nəsrəddin" ,Boshnjakisht "Nasrudin Hodža")
) është njëri ndër filozofët më të njohur të humorit në historinë botërore. Anekdotat e tij, të rrëfyera mbi një hapësirë të gjerë prej Gjermanisë deri ne Japoni, përmbajnë mësime ku përmes theksimit të një të metë njerëzore apo një pike të dobët synohet ngritja e të kuptuarit të njerëzve për të si dhe shërimi i asaj mangësie. Nasr el-Din Hoxha njihet me emra të ndryshëm nëpër botë. Ai njihet si Artin në Armeni, si Oylen Sipikel në Gjermani, si Mac Antash në Skoci, si Xhuha në Arabi, apo me emra tjerë në vende tjera si Ero, Koso, Iter Pejo e kështu me radhë. Kjo mund të jetë për arsye se në çdo shtet ndodhej një person i ngjashëm si Hoxha apo për shkakun se anekdotat e Hoxhës duhej të kishin një figurë të cilës mund t'i atribuoheshin.



**Jeta**

Gati si me çdo personazh tjetër popullor, edhe jeta e Nasr el-Din Hoxhës është e mjegulluar nëpër legjendat e shumta të trashëguara. Megjithatë, kërkimet e bëra mbi jetën e tij që nga mesi i shekullit paraprak, pothuajse të gjitha janë në ujdi se ai u lind në Sivihistar, në rrethin e provincës Eskisehir në Turqinë qendrore. Sipas të dhënave që O.S. Gökyay i jep në artikullin të cilin e shkroi për Islam Ansiklopesiski ("Një Enciklopedi e Islamit", Istanbull 1986), Fuat Köprűlű (Nasreddin Hoxha, Islanbull, 1918) shkruan se njëri nga muftitë e vonshëm të Sivrihisarit i quajtur Hasan Effendi shënon në librin e tij të pa përfunduar Maxhmu'a-i Ma'arif ("Enciklopedia e Edukimit") se Nasr El-Din Hoxha u lind në fshatin Horto afër Sivihisarit ku edhe shërben si imam për një kohë duke e pasuar të atin i cili po ashtu kishte qenë imam, për të migruar më vonë në Akşehir, në rrethinën e provincës Konya të Turqisë qendrore ku edhe e kompleton jetën e tij.
Megjithatë, ka disa pohime se Nasr el-Din Hoxha është fryt i vonshëm i

shpikjes popullore. Sipas pohimeve të tilla, ekzistonte një njeri me emrin Nasr el-Mahmud i cili merr besimin e Gayhatus, atëherë komandant i armatës Mongole në Turqi, dhe e parandalon atë nga të këqijat dhe gjakderdhja. Pasi se ky njeri ishte i mençur dhe i dashur nga njerëzit, thëniet e tij të urta bënë që populli të krijoj një Nasr el-Din Hoxha. Mirëpo, supozimet e tilla janë hedhur poshtë nga studiues serioz. Në mes tyre, Haqqi Konyali, i cili shkroi një vepër voluminoze rreth Nasr el-Din Hoxhës dhe Akşehirit të titulluar Nasreddin Hoca'nın Şehri Akşehir: Tarihĭ, Turistik Kılavuz ('Udhëzues historik dhe turistik për në Aksehir, Qytetin e Nasr el-Din Hoxhës'), Istanbull 1945, shkruan se atëherë ishin katër Nasr el-Dina të cilit jetuan në të njëjtën kohë dhe që bënë punë të njëjtë si Nasr el-Din Mahmudi, andaj të njëjtat pretendime mund të bëhen për të gjithë ata. Por Nasr el-Din Hoxha mund të jetë asnjëri nga ta. Ky është ai që me të vërtetë jetoi në Akşehir.
Në artikullin e tij "A propos de quelques tentatives d'identification de Nasreddin Hodja" (Internationaler Kongress der Volkszerzählungsfarcher, Kiev and Kopenhagen. 1959), Perter Naili Boratav shkruan se në disa gjenealogji përpiluar kohëve të fundit, Khidr Çelebiu, kadiu i famshëm i Istanbollit gjatë kohës së Mehmetit II dhe babai i Sinan Pashës, autorit të Tedarru'name (Një Lutje Zotit), është shënuar të ketë qenë nga Sivrihisari dhe pasardhës i familjes së Nasr el-Din Hoxhës. Boratav gjithashtu shënon se në një dorëshkrim që e kishte gjetur në Bibliothèque Nationale në Paris, disa nga anekdotat atribuuar Nasr el-Din Hoxhës i janë mveshur po ashtu edhe popullit të Sivihisarit dhe një njeriu të quajtur Khadji. Disa studiues Perëndimor si H.Ethè, M. Hartmann, A. Ëesselski pretendojnë se anekdotat atribuuar Nasr el-Din Hoxhës janë anekdota anonime të treguara pothuajse në çdo pjesë të botës, andaj Nasr el-Din Hoxha na del një shpikje. Ca të tjerë si R. Basset dhe Christensen janë të opinionit se anekdotat atribuuar Nasr el-Din Hoxhës janë përshtatje e thënieve të mençura dhe anekdotave që i takojnë Xhuhës, i cili jetoi në Irak në shekullin e 10-të ku edhe u bë mjaftë i famshëm. Mirëpo, pohime të tilla rrjedhin nga një gjeneralisim i mangët. Duke qenë se njerëzit e urtë dhe të mençur si Nasr el-Din Hoxha mund të kenë jetuar pothuaj në çdo vend, anekdotat e Nasr el-Din Hoxhës mund të jenë transmetuar nëpër vende tjera përmes rrugëve të ndryshme të komunikimit. Padyshim se një njeri i quajtur Nasr el-Din Hoxha, shumë perspektiv dhe i mençur i aftë t'i dalloj pikat e dobëta dhe mangësitë në karakterin njerëzor i cili u mundua t'i shëroj ato përmes humorit dhe zgjuarsisë, vërtetë ka ekzistuar.
Varri i Nasr el-Din Hoxhës ndodhet në Akşehir. Ismail Haqqi Konyali shënon se personalisht ka parë një mbishkrim në njërën nga gjashtë shtyllat që mbajnë kuben e brendshme. Sipas atij mbishkrimi njëri nga ushtarët e Bajzitit I, sunduesit

Osmanli i cili vdiq më 1403, i quajtur Mehmet, vizitoi atë varr më 1393. Kurse në një regjistër të vakëfeve dhe tokave shtetërore, të përgatitur me urdhër të Gedik Ahmet Pashës, i cili në emër të Osmanlinjve pushtoi Akşehirin më 1476, është shënuar edhe varri i Nasr el-Din Hoxhës dhe një medrese dhuruar nga ai në shërbim të popullit.

Çuditërisht, është një francez ai që i ka mbledhur në një libër bëmat dhe budallallëqet e Nastradinit, të cilat shtrihen nga Lindja e Mesme deri në Ballkan e Ukrainë. Jean-Louis Maunoury thotë se është mrekulluar nga tregimet dhe gojëdhënat me të cilat ende qeshet sot e kësaj dite. Në librin e tij, "Thëniet sublime dhe budallallëqet e Nastradin Hoxhës" (Sublimes paroles et idioties de Nasr Eddin Hodja), Maunoury thotë se ka grumbulluar "të gjitha ose pothuajse të gjitha" bëmat e "të urtit idiot", Nastradin. "Një variant më i besueshëm historik na bën të mendojmë se Nastradini ka ekzistuar në të vërtetë. Mendohet që ai të ketë lindur në Ashehir të Turqisë së sotme dhe të ketë jetuar në vitet 1209-1284. Kjo është shumë e vështirë për t`u provuar dhe për mua nuk është e rëndësishme. Ajo që më ka mahnitur është popullariteti i tij dhe shumëllojshmëria e gojëdhënave të transmetuara deri në ditët e sotme, në disa gjuhë të botës, nga disa popuj", tregon Maunoury. Kështu, ai ka grumbulluar dhe përkthyer në frëngjisht gojëdhëna që nga Irani, Turqia, Shqipëria, Algjeria dhe deri në Ukrainë e Mongoli. Në Shqipëri e njohin si Nastradin Hoxha, në Algjeri ai quhet Nasr Eddin Djoha, në Turqi Nasrettin Hoca, Mollah Nasreddin në Iran. Aventurat e tij tregohen edhe në folklorin serb dhe grek. Madje edhe rusët kanë shkruar për këtë legjendë. Publikut francez dhe frëngjishtfolësve u propozohet të lexojnë në gjuhën e tyre një emër legjendar që u përket shumë popujve, kulturave, gjuhëve dhe epokave dhe mbi të gjitha folklorit shqiptar, gjuhës dhe traditës sonë. I janë dashur dhjetë vite zotit Maunoury për të grumbulluar peseqind gojëdhëna, histori aventureske, fjalë të urta dhe gojëdhëna nga bota e Nastradinit. "Nastradini i kundërvihej vetvetes, gruas së tij, Hatixhe, fëmijëve, ithtarëve të tij, gjykatësve, priftërinjve dhe hoxhallarëve, zyrtarëve, vetë Zotit, vdekjes dhe në mënyrë fatale ai i kundërvihet gomarit të tij. I zgjuar, i pacipë, konfrontues, ai paraqitet si njeriu që thotë fjalën e fundit", thotë Maunoury.



**Anekdodë**

Që nga viti 1959 e këtej në qytetin Akshehir (Akşehir) te Turqise mes datave 5-10 korrik organizohet çdo vit Festivali Nastradin Hoxha. Me këtë rast po japim një anekdodë të tij. Shpresojmë t'ju pëlqejë.

"Një ditë Nastradin Hoxha i kërkon borxh fqinjit kazanin. Kur ia ktheu e falënderoi duke vendosur brenda një kazan të vogël. Kur fqinji pyeti nga kureshtja se çfarë ishte kazani i vogël Hoxha iu përgjigj: "Fqinj, kazani lindi kur ishte tek ne". Fqinjit i pëlqeu shumë kjo gjë. Pasi kalon një kohë e gjatë, Hoxha i kërkon fqinjit përsëri kazanin borxh. Fqinji ia jep me gëzim. Por këtë kalon një kohë e gjatë që dita e marrjes së kazanit, kalojnë ditë, javë madje muaj dhe nuk ka asnjë lajm për kazanin dhe Hoxhën. Një ditë fqinji vendos që ta hapë çështjen dhe e pyet Hoxhën, "Hoxhë çfarë u bë me kazanin tonë?" Nastradini i piklluar i tha: "Fqinj i dashur, ka kaluar një kohë e gjatë që kazani yt ka vdekur. Prej kohësh rrija e mendohesha si të ta thesha këtë". Fqinji zemërohet dhe i thotë: "Hoxha çfarë thua, a vdes kazani? Kazani nuk është gjallesë që të vdesë?" Nastradin Hoxha qeshi hidhur dhe ju përgjigj: "Kur kazani lindi e pranove, nuk bëre zë, tani kur ka vdekur përse qan me të madhe"!

**Nastradin Hoxha, shekulli 12: Rrëfyes i tregimeve islame-Sufi**



Mistiku Nastradin, hero i miteve folklorike, rrefyes i tregimeve, mendjeprehte dhe jashtezakonisht i menqur 'mesues i menqurise' apo Mulla.Megjithate, se a ka ekzistuar Nastradini apo jo nuk eshte e sigurte fare. Ne qofte se nuk ka jetuar, atehere eshte e sigurte se Sufinjte e kane shpikur ate qe te ua bene te mundshme njerezve qe me mire te kuptojne menyren se si ata te shikojne jeten, perjetimin njerezore, dhe boten.

Duke alternuar midis absurdeve dhe humorit, cuditjeve dhe ndjenjave te brendshme, atyre literale dhe imagjinore, perrallat e Nastradinit kane perballuar me gjenerata te njerezve brenda dhe jashte komuniteteve Islamike, me shekuj te tere, tek Rruga Sufiste e menqurise dhe iluminimit.

Qe ne menyre adekuate the rrefejme permbajtjet e perrallave te kendshme dhe avanturat e Nastradinit do te duhej me shume se nje liber, por nje nga keto tregime do e japim ketu.

Nje legjende per Nastradinin thote se ne qofte se njeri lexon me vemendje dhe me te vertete kupton shtate dhe vetem shtate rrefime mitike te zgjuarsise te atribuara atije, iluminimi do te pasoje si rezultate! Inkurajojme lexuesit qe te lexojne tregimet e tije te kompiluara ne edicionet e tanishme, dhe ta vene ne testim kete legjende, por nuk ka asnje garance qe kjo legjende eshte e vertete apo falsitet.

**Një tregim ndoshta i njohur dhe ngacmues në trevat tona është si në vijim:**

Nje dite Nastradini e humbi qelesin. U perkule ne gjunje dhe ne duar, tek njera nga dritat me te aferta te rruges dhe filloi ta lemonte barin duke kerkuar qelesin. Nuk kaloi shume kohe dhe nje shoke i tije kaloi andej pari dhe e pyeti, “Nastradin c’fare ben ore?”
“Oh e humba qelesin” Nastradini Ia kthen.
Shoku i tij bie ne gjunje dhe fillon te kerkoje qelesin ne bare gjithashtu. Mbas perafersisht 15 minutave, shoku I tije e pyet, “Nastradin, ku ta merr mendja se e ke humbur qelesin?”
“Oh e kam humbur ne shtepi.” Ia ktheu me seriozitet.
“Pse pra po kerkojme ketu?” e pyet shoku i tij i çuditur.
“Sepse ketu ka me shume Drite,” Nastradini ia kthen duke bere me gisht tek drita e rruges.
Jane tregime te llojit te tille qe jane mesuar permbledhesh me shekuj te tere dhe nganjehere te treguara qe t’u pershtaten kushteve shoqerore dhe personale, ne menyre qe te ilustrojne moralin dhe mesimet spirituale te Nastradinit, shkelqesise Sufi.
Një turk i urtë dhe shakatar, NASRADIN HOXHA

**V. Ayhan**

Nasr el-Din Hoxha është njëri ndër filozofët më të njohur të humorit në historinë botërore. Anekdotat e tij, të rrëfyera mbi një hapësirë të gjerë prej Gjermanisë deri ne Japoni, përmbajnë mësime ku përmes theksimit të një të mete njerëzore apo një pike të dobët synohet ngritja e të kuptuarit të njerëzve për të si dhe shërimi i asaj mangësie.
Nasr el-Din Hoxha njihet me emra të ndryshëm nëpër botë. Ai njihet si Artin në Armenia, si Oylen Sipikel në Gjermani, si Mac Antash në Skoci, si Xhuha në Arabi, apo me emra tjerë në vende tjera si Ero, Koso, Iter Pejo e kështu me radhë. Kjo mund të jetë për arsye se në çdo shtet ndodhej një person i ngjashëm si Hoxha apo për shkakun se anekdotat e Hoxhës duhej të kishin një figurë të cilit mund t’i atribuoheshin.

**Figurë e vërtetë apo pjellë e imagjinatës njerëzore?**

Gati si me çdo personazh tjetër popullor, edhe jeta e Nasr el-Din Hoxhës është e mjegulluar nëpër legjendat e shumta të trashëguara. Megjithatë, kërkimet e

bëra mbi jetën e tij që nga mesi i shekullit paraprak, pothuajse të gjitha janë në ujdi se ai u lind në Sivihistar, në rrethin e provincës Eskisehir në Turqinë qendrore. Sipas të dhënave që O.S.Gökyay i jep në artikullin të cilin e shkroi për Islam Ansiklopesiski ( 'Një Enciklopedi e Islamit', Istanbull 1986), Fuat Köprűlű ( Nasreddin Hoxha, Islanbull, 1918) shkruan se njëri nga muftitë e vonshëm të Sivrihisarit i quajtur Hasan Effendi shënon në librin e tij të pa përfunduar Maxhmu'a-i Ma'arif (Enciklopedia e Edukimit) se Nasr El-Din Hoxha u lind në fshatin Horto afër Sivihisarit ku edhe shërben si imam për një kohë duke e pasuar të atin i cili po ashtu kishte qenë imam, për të migruar më vonë në Akşehir, në rrethinën e provincës Konya të Turqisë qendrore ku edhe e kompleton jetën e tij.
Megjithatë, ka disa pohime se Nasr el-Din Hoxha është fryt i vonshëm i shpikjes popullore. Sipas pohimeve të tilla, ekzistonte një njeri me emrin Nasr el-Mahmud i cili merr besimin e Gayhatus, atëherë komandant i armatës Mongole në Turqi, dhe e parandalon atë nga të këqijat dhe gjakderdhja.
Pasi se ky njeri ishte i mençur dhe i dashur nga njerëzit, thëniet e tij të urta bënë që populli të krijoj një Nasr el-Din Hoxha. Mirëpo, supozimet e tilla janë hedhur poshtë nga studiues serioz. Në mes tyre, Haqqi Konyali, i cili shkroi një vepër voluminoze rreth Nasr el-Din Hoxhës dhe Akşehirit të titulluar Nasreddin Hoca'nın Şehri Akşehir: Tarihi, Turistik Kılavuz ('Udhëzues historik dhe turistik për në Aksehir, Qyteti i Nasr el-Din Hoxhës'), Istanbull 1945, shkruan se atëherë ishin katër Nasr el-Dina të cilit jetuan në të njëjtën kohë dhe që bënë punë të njëjtë si Nasr el-Din Mahmudi, andaj të njëjtat pretendime mund të bëhen për të gjithë ata.
Por Nasr el-Din Hoxha mund të jetë asnjëri nga ta. Ky është ai që me të vërtetë jetoi në Akşehir.
Në artikullin e tij 'A propos de quelques tentatives d'identification de Nasreddin Hodja' (Internationaler Kongress der Volkszerzählungsfarcher, Kiev and Kopenhagen. 1959), Perter Naili Boratav shkruan se në disa gjenealogji përpiluar kohëve të fundit, Khidr Çelebiu, kadiu i famshëm i Istanbollit gjatë kohës së Mehmetit II dhe babai i Sinan Pashës, autorit të Tedarru'name (Një Lutje Zotit), është shënuar të ketë qenë nga Sivrihisari dhe pasardhës i familjes së Nasr el-Din Hoxhës. Boratav gjithashtu shënon se në një dorëshkrim që e kishte gjetur në Bibliothèque Nationale në Paris, disa nga anekdotat atribuuar Nasr el-Din Hoxhës i janë mveshur po ashtu edhe popullit të Sivihisarit dhe një njeriu të quajtur Khadji.
Disa studiues Perëndimor si H.Ethè, M. Hartmann, A. Ëesselski pretendojnë se anekdotat atribuuar Nasr el-Din Hoxhës janë anekdota anonime të treguara

pothuajse në çdo pjesë të botës, andaj Nasr el-Din Hoxha na del një shpikje. Ca të tjerë si R. Basset dhe Christensen janë të opinionit se anekdotat atribuuar Nasr el-Din Hoxhës janë përshtatje e thënieve të mençura dhe anekdotave që i takojnë Xhuhës, i cili jetoi në Irak në shekullin e 10-të ku edhe u bë mjaftë i famshëm.

Mirëpo, pohime të tilla rrjedhin nga një gjeneralisim i mangët. Duke qenë se njerëzit e urtë dhe të mençur si Nasr el-Din Hoxha mund të kenë jetuar pothuaj në çdo vend, anekdotat e Nasr el-Din Hoxhës mund të jenë transmetuar nëpër vende tjera përmes rrugëve të ndryshme të komunikimit.

Padyshim se një njeri i quajtur Nasr el-Din Hoxha, shumë perspektiv dhe i mençur i aftë t'i dalloj pikat e dobëta dhe mangësitë në karakterin njerëzor i cili u mundua t'i shëroj ato përmes humorit dhe zgjuarsisë, vërtetë ka ekzistuar.

Varri i Nasr el-Din Hoxhës ndodhet në Akşehir. Ismail Haqqi Konyali shënon se personalisht ka parë një mbishkrim në njërën nga gjashtë shtyllat që mbajnë kuben e brendshme. Sipas atij mbishkrimi njëri nga ushtarët e Bajzitit I, sunduesit Osmanli i cili vdiq më 1403, i quajtur Mehmet vizitoi atë varr më 1393. Kurse në një regjistër të vakëfeve dhe tokave shtetërore, të përgatitur me urdhër të Gedik Ahmet Pashës, i cili në emër të Osmanlinjve pushtoi Akşehirin më 1476, është shënuar edhe varri i Nasr el-Din Hoxhës dhe një medrese dhuruar nga ai në shërbim të popullit.

**Të dhënat historike dhe anekdodat**

Shumica e hulumtimeve të bëra mbi Nasr el-Din Hoxhën janë të pajtimit se ai ka jetuar në shekullin e trembëdhjetë. Në epitafin e gdhendur mbi gurin e varrit të Fatimës bijës së Hoxhës e që ndodhet në Sivihisar, shkruan se Fatimja ka vdekur më 1327. Lamii (vdiq më 1533) shkruan në Lata'ifin e tij se Nasr el-Din Hoxha ishte bashkëkohës i Shayyad Hamzës, një poet i popullit i cili jetoi në shekullin e 13-të. Ismail Haqqi Konyali shënon se Hoxha ishte bashkëkohës i Pir Abit dhe Khadja Jihanit dhe bashkë me ta ka mësuar tek Khadaja Fakih i cili vdiq më 1221.

Sipas këtyre dhe shënimeve tjera të ngjashme, na del se Nasrr el-Din Hoxha jetoi në shekullin e 13-të.

Shekulli i trembëdhjetë njihet si shekull shumë kritik për historinë mesjetare të Turqisë. Invadimi Mongol pas kryqëzatave i dha fund shtetit të famshëm të Selxhukëve, dhe bëri që Turqia të copëtohej në shumë pjesë. Veç kësaj, rebelimet dhe konfliktet e brendshme e bënë jetën edhe më të vështirë për popullin.

Pra, në këtë periudhë kritike, ne takohemi me tri figura të rëndësishme dhe bashkëkohore. Në mesin e tyre, Maulana Jalal el-Din el-Rumi ishte një mësues Sufistë me shumë ndikim në mesin e klasave të shkolluara dhe sunduese nëpër qendrat e qyteteve. Si një mbrojtës dhe përkrahës i dashurisë dhe tolerancës Islame, ai la shenja të pashlyeshme jo vetëm në historinë Islame por edhe në atë botërore.
Yunus Emre është bashkëkohës i Maulanës në mesin e njerëzve të thjeshtë. Ai shprehu në Turqishtën e rëndomtë atë çfarë Maulana kishte bërë në një stil shumë të lart të Persishtës, duke ndihmuar në pakësimin e dhembjeve të njerëzve dhe largimin e përçarjeve të brendshme e armiqësive në mesin e tyre. Nasr el-Din Hoxha, figura e tretë në mesin e atyre treve, ishte njeri i urtë, filozof i popullit dhe moralist i shquar.
Megjithatë, i pajisur me një sens shumë të mirë të humorit, ai nxori në pah deformimet morale në mesin e popullit dhe, pa i lënduar ndjenjat e dikujt, ai kritikoi njerëzit për veset e tyre në një mënyrë të butë dhe të mençur. Përgjigjet apo anekdotat e tija janë plot mendjemprehtësi dhe urtësi morale.
Është e pa mundur të pranohet se të gjitha anekdotat që i janë atribuar Hoxhës i përkasin atij. Është fakt se fama zakonisht përvetëson edhe atë që nuk i takon. Kjo do të thotë, se ka tendenca të zakonshme t'i atribuohet një individi të famshëm edhe diçka çka në të vërtet nuk i përket atij. Për këtë arsye, një përqindje e konsiderueshme e anekdotave që i janë atribuuar Hoxhës nuk mund t'i takojnë atij. Për shembull, në mesin e anekdotave të tilla janë edhe ato që thuhet të kenë ndodhur mes Hoxhës dhe Amir Timurit, i cili mposhti sunduesin Osmanli Bajazitin I më 1402 dhe invadoi Turqinë. Por, është e pa mundur që Hoxha ta ketë takuar Timurin. Me kohë, imagjinata e popullit i ka atribuuar Hoxhës mjaft anekdota të cilat i përngjanin atyre të Hoxhës vetë.
Anekdotat atribuuar Hoxhës janë paraqitur në formë të shkruar që nga shekulli 16-të e këtej. Megjithatë, librat e para për tu hartuar rreth Hoxhës dhe anekdotave të tij filluan të publikohen në çerekun e dytë të shekullit të kaluar.[1] Përkthimet e para në gjuhët evropiane u duken gati një çerek shekulli pas publikimit në Turqi. Në mesin e më të famshmëve, që ia vlen të përmenden janë, La Litèrature Populaire Turque nga Edmond Saussay ( Paris, 1936) dhe Nassredin Hoca et ses histories Turques nga Jean-Paul Garnier (Paris 1959).

- Nje here Nastradini po vidhte nje shtepi.
Nje person e pa dhe e pyeti:
"C'po ben o Nastradin?"
Nastradini duke sharruar celsin tha: "Po i bie violines."
"Po ku e ke avazin (muziken)?"
"Avazin do ja degjosh neser"!
- Disa te rinj pane Nastradinin qe ishte mbeshtetur tek shtalla e gomerve dhe deshen ta tallnin.
Njeri me i shkathet i thote:
Ku je o Nastradin, O baba i gomarve.
Pergjigjet Nastradini:
Po ti mor bir pse paske dale prej shtalle?
- Nastradini sheh nje vajze te bukur ne dasem, e pelqen dhe i afrohet afer:
A mund te t'ju puthe qofte edhe nje here?
e pyet vajzen.
perse jo -pergjigjet vajza -Vetem se do te duhet te paguash 5000 denar…
Nastradini nxjerr menjehere 5000 denar dhe pasi ja jep, ngjitet pas buzeve te vajzes dhe mbas nje puthje te gjate i thote vajzes:
Hmmm, nuk me pelqeu e puthura jote po e kthej mbrapsh…
- Nastradini megjithese nuk dinte te shkruante dhe te lexonte merr pjese ne nje koference shkencore
Nje shkencetar, qe ishte ulur aty afer Nastradinit, i bie ne sy sjellja e tij dhe me nje ton talles pyet:
Cfare ndryshimi ka ndermjet teje dhe gomarit?
Nastradini ja kthen:
Ka vetem nje pellembe largesi…
- Nastradin! -e shkundi nje nate gruaja Nastradinin.
S'te vjen keq qe kam tere naten pa gjume duke tundur djalin qe qan? Tunde dhe ti njecike, se fundja, djali s'eshte vetem i imi, eshte edhe i yti.
Ti tund tenden – i tha Nastradini -gjysmen time lere te qaj.
- Nje dite vere mamaja po pastronte shtepine. duke pastruar ajo hedh nga dritaria objekte te vjetra. mer bufen dhe hedh nga dritaria. vjen nastradini me vrap dhe thote: mami mami cfare ndodhi. mami u pergjigj: asgje shpirt, hodha bufen e vjeter. pas 10 minutash mamaja hedh nga dritaria televizorin. vjen nastradini

prap me vrap dhe thote: mami cfare ndodhi? asgje zemer hodha televizorin se ishte vjetruar……….. pas disa minutash mamaja degjo nje zhurme nga dhoma e nastradinit. Shkon me vrap dhe e pyet nastradin cfare ndodhi?
asgje mami asgje hodha gjyshen se ishte vjeteruar…
- Shkoi njeri dhe i kerkoi gomarin Nastradinit.
Nastradini i thot? qe nuk e kam. Ne at? kohe gomari pellet me te madhe.
Ja ku e ke, – i thot? tjetri.
Po ti ke beson, gomarin apo mua, – ia kthen Nastradini .
- Sesi ishte ngaterruar nje her Nastradini dhe e futen ne burg. Kur erdhi dita qe ta gjykonin, Nastradini i beri ca shenja me duar kadiut, si per te treguar nje gje te madhe. Kadiu nuk e zgjati davane dhe i dha te drejt, duke menduar se Nastradini do t'i jepte ndonje ryshfet te math. Mbaroi gjyqi dhe Kadiu ju afrua Nastradinin dhe i tha:
Hajde, tunde ate qe me premtove!
Une s'te premotva gje, kadi efendi, te thashe se ke koke te madhe.

****
Nastradin Hoxha kishte shkue ne rrethin e Struges per me i mashtrue Struganet dhe kete e bani nji kohe te gjate.Mbas do kohe ju mbush mendja me shkue ne rrethin e Librazhdit po me ate qellim,pra me i mashtrue Librazhdiotet.Para se te nisej per ne Qafe Thane,mbushi nji thes me gogla dhe e muer me vete .Sa hyni ne rrethin e Librazhdit u takua me nji Librazhdian i cili kalonte atypari me mushken e tij edhe ky kishte nji thes me vete dhe Nastradini per me e mashtrue i thote a i nderojme thaset?Po i thote Librazhdiani dhe ashtu si u fole ashtu u ba dhe Librazhdioti u largua menjihere .Nastradini kur e hapi thesin e pa qe ishte plote me gjethe dushku dhe tha me inat:"-Qafa e Thanes p..... s 'ames ketu qenka dushk per gogla ...ketu smundem me ba gja" dhe u kthye mbrapsht. Keshtu u mashtrue Nastradin Hoxha prej Librazhdianit!!!!!!!

******
E pyet njani Nastradinin:
-O Nastro sa vjet i ke?
-Asnja thote Nastradini
-Po si ka mundesi
-Ata kane shkue.Asnja nuk kam ketu tha Nastradini.

******

Një ditë Nastradin Hoxha i kërkon borxh fqinjit kazanin. Kur ia ktheu e falënderoi duke vendosur brenda një kazan të vogël. Kur fqinji pyeti nga kureshtja se çfarë ishte kazani i vogël Hoxha iu përgjigj: “Fqinj, kazani lindi kur ishte tek ne”. Fqinjit i pëlqeu shumë kjo gjë. Pasi kalon një kohë e gjatë, Hoxha i kërkon fqinjit përsëri kazanin borxh. Fqinji ia jep me gëzim. Por këtë kalon një kohë e gjatë që dita e marrjes së kazanit, kalojnë ditë, javë madje muaj dhe nuk ka asnjë lajm për kazanin dhe Hoxhën. Një ditë fqinji vendos që ta hapë çështjen dhe e pyet Hoxhën, “Hoxhë çfarë u bë me kazanin tonë?” “-Fqinj, ka kaluar një kohë e gjatë, kazani yt ka vdekur. Për një kohë të gjatë rri e mendohem si të ta them këtë”,- i përgjigjet Hoxha. Fqinji zemërohet dhe i thotë: “Hoxha çfarë thua, a vdes kazani? Kazani nuk është gjallesë që të vdesë? “-Kur lindi e pranove, nuk bëre zë, tani kur ka vdekur përse qan me të madhe”,- ia kthen Hoxha.
Burimi i kësaj anekdote që treguam dhe i një numri të pafund anekdotash të tjera që kanë mbërritur deri në ditët tona duke u rrëfyer për shekuj në jetën e përditshme të popullit është Nastradin Hoxha. Emri i tij njihet dhe përmendet jo vetëm në Anadoll, por edhe në shoqëritë e tjera turke, madje edhe mes popujve që kanë lidhje e marrëdhënie me turqit. Në Azerbajxhan dhe Iran njihet me emrin Molla Nastraddini, në Kazakistan njihet me emrin Kozha Nastraddin, në Uzbekistan Nastraddin Efendiu, ndërsa uygurët atë e njohin me emrin Afandi. Evokojmë përsëri sot Nastradin Hoxhën, libra me anekdotat e të cilit janë përhapur sot në shumë vend të botës duke filluar që nga Lindja e Largët e deri në Afrikën e Veriut. Që nga viti 1959 e këtej në qytetin Akshehir (Akşehir) mes datave 5-10 korrik organizohet çdo vit Festivali Nastradin Hoxha. Në kuadër të këtij festivali që nga viti 1973 e këtej organizohet në nivel ndërkombëtar edhe “Konkursi i Karikaturës Nastradin Hoxha”. Përsëri në kuadër të këtij festivali që nga viti 1976 e këtej bëhet edhe Konkursi i Tregimeve Humoristike Nastradin Hoxha”.



****

Shoqëritë krijojnë edhe mjeshtrit e tyre të humorit. Nastradin Hoxha është njëri prej dijetarëve dhe mjeshtërave të humorit që ka nxjerrë mendimi i popullit Turk. Ai me mendjemprehtësinë, me forcën e humorit, me anekdotat që të bëjnë të qeshësh, por që në fakt të shtyjnë të mendosh, godiste me një mjeshtëri të madhe kontradiktat, të metat, abuzimet dhe anët negative të shoqërisë. Në anekdota kontradiktat, mendimet, kritikat e popullit që vinin nga çdo shtresë e shoqërisë, qoftë qytetar-fshatar, apo i pasur - i varfër shprehen përmes rrëfimit të Nastradin Hoxhës.
Lidhur me jetën e Nastradin Hoxhës nuk ka të dhëna të mjaftueshme dhe të

sakta. Sipas burimeve ai ka lindur në krahinën e Hortu-së, e varur nga nën-prefektura Sivrihisar e Eskishehir-it. Duke qenë se i ati ishte imami i fshatit ai kishte mësuar prej tij arabisht dhe kish marrë mësimet fetare. Për një fare kohe ai e kishte zëvendësuar të atin si imam i fshatit. Nastradin Hoxha kishte mësuar nëpër medresetë e Sivrihisarit dhe të Konjës (Konya). Pasi lidhet me Seyyid Mahmud Hayrani-në vendoset së bashku me këtë në Akşehir, ku jeton deri sa vdes.

Sipas një gojëdhëne Nastradin Hoxha kishte dhënë mësim edhe në medrese dhe kishte ushtruar profesionin e kadi-ut. Thuhet se për arsye të kësaj detyre (kadiut) Nastradini ka marrë edhe emrin (Hoxha=mësimdhënës). Përsa u përket të dhënave mbi jetën e Nastradin Hoxhës, për shkak të dashurisë së madhe që ushqente populli për të, në to janë përzier gojëdhëna, dhe herë herë këto gojëdhëna kanë fituar cilësi të jashtëzakonshme. Midis këtyre gojëdhënave janë edhe ato që bëjnë fjalë për njohjen e tij me sulltanët Selxhukas dhe që ka qenë mik i ngushtë me Mevlana Xhelaladdin Rumiun, apo që ka folur me Timurlengun, i cili pati jetuar të paktën 70 vjet pas tij, ose është parë njëkohësisht në disa vende etj si këto.

Ne fakt vlera e Nastradin Hoxhës nuk matet me ngjarjet që ka jetuar ai vet, por me elementët e hollë të kuptimit, satirës dhe përqeshjes që rrëfehen ose nga ai vet ose populli i shpreh ato përmes gojës së tij. Nga studimi i anekdotave, që pretendohet se janë të tijat dhe nga sqarimi i fjalëve të përdorura, del se ai nuk ka trajtuar vetëm një periudhë, por ka shprehur mënyrën e jetesës së popullit të Anadollit, ka nxjerrë në pah elementin humoristik, llojin shpotitës dhe argëtues, aftësinë e popullit për të lavdëruar dhe satirizuar. Në temat kryesore të anekdotave që kanë të bëjnë me të ka një prirje drejt dashurisë, satirës, lëvdatës, përqeshjes, talljes, parodizimit, shkuarjes në kontradiktë me vetveten, një butësie me një rrëfim shumë të hollë dhe shpotitës kundër rregullave të ngurta të sheriatit

Tek i thotë mendimet e tij, ai fshihet pas një identiteti me cilësi kontradiktore të larmishme si dijetar, injorant, ambicioz, i butë, i sjellshëm, i turpshëm, i shkathët, i hutuar, finok, frikacak etj. Elementi mbizotërues në anekdotat e tij është të ndodhurit e tij në një situatë të kundërt me personazhin që ka përballë. Këta elementë përbëjnë produktet e reflektimit të qëndrimit të njeriut të Anadollit ndaj ngjarjeve dhe fenomeneve te ndryshme.

****

Nastradin Hoxha shfaqet si një figurë qëndrore që reflekton ndjenjat e popullit, si qendër humori. Ai që kërkon të shprehë diçka, jap një mesazh përdor gojën e

atij që flet, në këtë mënyrë populli zërin e tij e përhap përmes gjuhës së Nastradin Hoxhës. Në të gjitha anekdotat e tij, Nastradin Hoxha shfaqet jo si një qenie abstrakte, por me një formë që ka lidhje me një ngjarje të jetuar, me një faktor. Reagimin ose miratimin që ndjen ndaj një ngjarjeje e shpreh me njërën nga llojet e humorit që përdor. Ngjarjet ku ai është dëshmitar në përgjithësi janë ngjarje që kanë ndodhur në popull. Nastradini nëpër pallate mbretërore apo saraje ose futet rrallë, ose nuk hynë fare. Për shembull nuk ekzistojnë anekdota në lidhje me sulltanët Selxhukas, me të cilët thuhet se është takuar. Kurse ato me Timurin, i cili ka jetuar pas tij, duhet të jenë sajuar më vonë. Një tjetër veçori që zë vend në anekdotat e Nastradin Hoxhës, që reflekton ndjenjat e popullit në karakterin e tij është edhe vendi që zë gomari. Nastradini nuk mund të mendohet pa gomarin. Gomari, që është transportuesi i tij, në të vërtetë është elementi i satirës dhe ironisë. Ndërsa kali tek populli i Anadollit nuk është përdorur pothuajse fare si element humori. Gomari është simboli më i përhapur i qenies që duron dhimbjen, vështirësitë, dajakun, urinë. Ndërsa nëpër anekdotat e sajuara nëpër saraje kali zë një vend të gjerë, gomari nuk përmendet. Ndikimi i Nastradin Hoxhës ka qenë i përhapur në të gjitha shtresat e shoqërisë. Ai është bërë shkak i daljes në skenë të mjeshtërave të humorit si "Incili Çavuş", "Mustafa Pijaneci" apo "Bektashiu". Dy të parat pëlqeheshin shumë nëpër saraje, kurse karakteri i tretë shpreh reagimin e popullit ndaj ligjeve të rënda të sheriatit.

****

Nastradin Hoxha ka jetuar në kohën e Selxhukëve të Anadollit. Kjo është një nga periudhat më të ngatërruara të Anadollit, kur populli është varfëruar më shumë për shkak të dyndjeve mongole, dobësisë së shtetit dhe grindjeve për të marrë fronin. Nastradin Hoxha ka qenë një simbol i fuqisë krijuese dhe konceptit për humor të popullit që ndodhej brenda një situate të vështirë si në këtë periudhë, ashtu edhe në shekujt e mëvonshëm të mbushur me kriza. Numri i anekdotave të Nastradin Hoxhës që kanë mbërritur sot është mjaft i madh, por në të vërtetë ato duhen pranuar si një produkt anonim i popullit. Nga këto anekdota kuptohet që karakteri i Nastradin Hoxhës është trajtuar vazhdimisht dhe është bashkuar madje edhe me personazhe që kanë jetuar pas vdekjes së tij.
Shembulli më i bukur i kësaj janë anekdotat që flasin për Nastradin Hoxhën dhe Timurin, i cili e ka pushtuar Anadollin në fillim të shekullit të 15-të. Vetëm se po të krahasojmë shkrimet e vjetra ku janë përmbledhur anekdotat e Nastradinit me librat e anekdotave të tij që janë botuar në ditët e sotme, vihet re se shumë anekdota janë krijuar me kalimin e kohës.
Vepra më e vjetër që flet për karakterin e pasur me humor të Nastradin Hox-

hës është libri me titull “Saltukname” i Ebul-Hayr Rumi-t. Dhe nga kjo vepër kuptojmë që karakteri me humor i Nastradinit është shfaqur qartë në shekullin e 15-të. Anekdotat e Nastradin Hoxhës janë mbledhur në gazetat “Letaif” që në atë kohë janë botuar me shkrim dore. Më e vjetra prej tyre është “Haza Hikayet-i Kitab-ı Nastredin” që është shkruar në vitin 1571. Kurse libri më i vjetër i botuar me anekdotat e Nastradin Hoxhës është “Letaif” i shtypur në vitin 1837. Punimi më i gjerë dhe më i vjetër që është bërë mbi karakterin dhe anekdotat e Nastradin Hoxhës është një libër me dy vëllime i Albert VVESSELSKİ me titull “Der Hodscha Nastreddin” i botuar në vitin 1911. Më vonë për Nastradinin kanë botuar libra shumë studiues dhe autorë turq. Në vitin 1961 kompozitori i famshëm turk, Sabahattin KALENDER ka kompozuar “Operetën Nastradin Hoxha”. Edhe Ministria e Kulturës vazhdon të organizojë me intervale të caktuara kohore Simpoziumin Ndërkombëtar Nastradin Hoxha”, edicionin e parë të të cilit e ka organizuar në vitin 1989.

****

Numri i anekdotave që janë shkruar dhe tregohen për Nastradin Hoxhën arin në mbi 600. Ndërkohë që dihet që numri i vërtetë i anekdotave të tij është deri në 300. Edhe ne duam ta përfundojmë shkrimin me një prej këtyre anekdotave...
“Se si ndodhi një ditë Nastradin Hoxha bie nga gomari. Fëmijët mblidhen përreth tij dhe fillojnë të qeshin me zë. Hoxha zemërohet shumë, por nuk e jep veten. Fëmijëve që po qeshnin me të madhe Hoxha u thotë: ”Edhe ju o fëmijë! Çfarë ka për të qeshur kaq shumë! Unë sapo do të zbrisja vetë nga gomari.”

****

# NJË HISTORI QË PO RINGJALLË DEBATE

E nisëm veprimtarinë tonë për Jusuf Gërvallën këtu në Deçan, gati dy dekada më parë, së pari si aktivitet kombëtar dhe së dyti si aktivitet kulturor, sepse për këto dy premisa na jepte mundësi qasjeje veprimtaria e Jusufit dhe e bashkëmendimtarëve të tij Kadri Zeka e Bardhosh Gërvalla. Biografia e tyre më së miri reflektonte gjeninë e krijuesit dhe ashpërsinë e konfliktit të tij me pushtuesin, të cilat realizoheshin njësishëm brenda vete . Çka të thuhet sot për Jusufin 25 vjet pas vrasjes? Për jetën dhe veprën e tij, para dhe sidomos pas vrasjes, një numër i studiuesve dhe kritikëve shqiptarë kanë botuar tekste publicistike, studime dhe vëllime në trajtën e monografive. Tekstet e tyre zakonisht kanë pasur karakterin e vlerësimeve e rivlerësimeve letrare e historike, si dhe vendosjen e veprës së tij në kontinuitetin e letrave shqipe. Qëllimi ynë është, që në rrjedhat e këtij kontinuiteti historiko-letrar, shpesh të prishur me kritere jashtëletrare, të shohim Jusuf Gërvallën, me një qasje që është e zakonshme në jubilarët e veçantë të tij.
Prof.dr. Myrvete DRESHAJ – BALIUT, rrjedhat e tilla i shtjellon kësisoji:

I

Dimensioni i parë ka të bëjë me trashëgiminë, përkatësisht me familjen , e cila ka pasur ndikim të rëndësishëm në ndërtimin etnofilozofik të tij, për të vazhduar më tej me përmasat e tjera: përgatitjen arsimore, kulturore, shkencore, intelektuale dhe politike. Deri më tash është vlerësuar veprimtaria e tij atdhetare, si pjesëtar i lëvizjes historike për çlirim dhe bashkim kombëtar, e cila lidh momente të caktuara historike të lëvizjes kombëtare të vitit ’68 me vitin e madh ’81. Angazhimi i tij e ka çuar përpara dhe e ka plotësuar lëvizjen me intelektualë të kohës, për të cilët ajo kishte nevojë, sidomos pas rënies së tretë në burg të Adem Demaçit . Por, emri dhe vepra e tij, në lëvizjen kombëtare dhe në kulturën e letërsinë shqiptare marrin përmasa të reja veçanërisht pas vrasjes së tij. Kështu, historia e vrasjes së tij, konceptet politike dhe vepra e botuar apo e lënë në dorëshkrim, do të përplotësojnë njëra-tjetrën, sa me përmasat kulturore e historike të angazhimit të tij politik, aq edhe me vlerat letrare e estetike të shkrimit, interpretimit, përkthimit etj.

## Atdhetari dhe krijuesi Jusuf Gërvalla

II

Dimension në vete, nga shkrimet e botuara gjer tash, ka paraqitur krijimtaria letrare e tij, poezia: përmbledhjet poetike, "Fluturojnë e bien", "Kanjushë e verdhë", "Shenjat e shenjta" dhe proza: romani "Rrotull", ndërsa ne sot këtij dimensioni i shtojmë në të njëjtën përmasë edhe publicistikën, më saktë esenë politike, por pa e lënë mënjanë edhe tekstin dramatik.

### 1. Poezia

Jusuf Gërvalla i takon brezit të tretë të krijuesve të poezisë së sotme shqipe. Në këtë brez Jusuf Gërvalla, sikur edhe pak krijues të artit poetik, do të hyjë jo thjesht si krijues i artit letrar, por edhe si individualitet me prirje të shumanshme kulturore e intelektuale. Prandaj, në rrethet kulturore në përgjithësi dhe në ato letrare në veçanti, Jusuf Gërvalla është krijues i pranuar në shumë fusha: poet, prozator, përkthyes, publicist, interpretues. Është koha kur ky brez, ndryshe nga brezi i mëparshëm, hulumton në mënyrë individuale temat, idetë e gjuhën poetike, duke përmbysur rregullat e ngurta në mes përmbajtjes dhe formës. Përgjithësisht, është koha kur bashkekzistojnë forma dhe veçanti stilesh artistike, që krijuesit i hulumtojnë dhe i artikulojnë në mënyrë individuale, duke e begatuar procesin e shkrimit poetik me vepra origjinale e vlera të vërteta artistike. Krijuesit e këtij rrethi, kush më shumë e kush më pak, do të bëjnë eksperimente edhe të modës, ndërsa Jusuf Gërvalla nuk do të ngutet dhe me më vështirësi do të hyjë në këto aventura letrare dhe intelektuale. Ai ishte krijues që kishte mundësi më të mira se shumë krijues të tjerë për të eksperimentuar (ishte intelektual i pajisur me dije të përgjithshme dhe të veçanta), por nuk u dha pas tyre. Kjo është arsyeja pse ai, për një kohë, nuk do të arrijë që me poezinë e tij, të pranohet tërësisht si krijues i mirëfilltë. Në qoftë se me veprën e parë "Fluturojnë e bien" ai riaktualizon poezinë e kujtimeve të fëmijërisë me tërë toposet e vendlindjes, tashmë të njohur mjaft realizueshëm nga Martin Camaj e Azem Shkreli, por që tërheq vëmendjen e kritikës së kohës, në veprën tjetër "Kanjushë e verdhë", ai arrin ta tejkalojë të parën edhe me gjerësinë e temave të reja edhe me artikulimin e tyre poetik. Ndërsa në vëllimin e tretë poetik "Shenjat e shenjta"(1979), opusi i poezisë së tij pasurohet edhe me elemente të sforcuara të lirikës personale, intime dhe të ironisë. Rëndësia e veprës së Jusuf Gërvallës

në këtë brez vlerësohet si për ngulmimin e tij për të vazhduar kërkimin e temave nga bota e kujtimeve të fëmijërisë dhe mjedisi i vendlindjes, ashtu edhe për format e reagimit poetik ndaj këtij totaliteti jetësor. Bazë të krijimtarisë së tij poetike ai kishte përvojën dhe zhvillimin e letërsisë shqipe, si dhe vlerat letrare të letërsisë evropiane e latino-amerikane, të cilën herë pas here e përkthente edhe vetë. Këtu rritej mundësia e bartjes artistike të përvojës jetësore dhe njohja me format më të pasura të realizimit të saj artistik. Poezia e Jusuf Gërvallës është një rrëfim lirik që niset nga frymëzimi sublim, real e i prekshëm, për të krijuar më tej tërësi kuptimore të strukturës poetike të saj. Gati i gjithë teksti poetik i kësaj poezie ndërtohet si rrëfimin subjektiv, po që sintetizon reflekse semantike, si në perceptimin e rrafshit të simboleve personale, ashtu edhe në rrafshin e shenjave kolektive: Nënës, përkatësisht Shtëpisë dhe Vendlindjes përkatësisht Atdheut. E megjithatë, poezia e tij në rrafshin tematik është e gjerë, ajo bartë esencat e universit letrar të letërsisë bashkëkohore shqipe. Në rrafshin e ideve është e pasur, ka palcën e shenjës kombëtare, jo si retorikë a patetikë, po si burim origjine. Në rrafshin emocional është medituese dhe e hapur, e përjetuar thellë dhe natyrshëm nga një shpirt i ndjeshëm lirik. Në rrafshin estetik reflekton shprehshmëri të vazhdueshme semantike, pa përpjekje për estetizim dhe hermetizim të saj, por me një kuptimsim metaforik më të hapur e krijim simbolesh vetjake e të rikuptimsuara .

## 2. Romani

Romani "Rrotull" i Jusuf Gërvallës , i shkruar dhe i përfunduar për të gjallë të tij, por i botuar vetëm pas vrasjes(1983) , paraqet një zhanër shkrimi që sjell elemente të reja e origjinale në lëmin e ligjërimit romanor. Ai sjell risi, sidomos, për mënyrën dhe organizimin e rrëfimit, për rolin e rrëfyesit, për procedimin e ligjërimit, për pasurinë gjuhësore dhe për elementet etnografike, të cilat ndërtohen mbi gjuhën e mjedisit. Edhe vetë titulli i romanit "Rrotull" mëton të shenjojë formën e ndërtimit dhe zhanrin e shkrimit. I gjithë romani "Rrotull" sjell një sistem shenjash, ku rrafshi i gjuhës së rrëfimit përligjëson strukturën e ndërtimit të brendshëm kuptimor (të ndërtimit të temës, të ideve, të ngjarjeve, të veprimeve të personazheve dhe të vetë fatit të heroit), si dhe formën e ligjërimit (të ndërtimit të një sistemi të veçantë komunikimi artistik), ku shenja (të folurit figurativ popullor ose me rrotulla, siç thuhet në Dukagjin), ngrihet në strukturë letrare të shkrimit. Përmes një fabule të thjeshtë, sikurse në përrallën popullore kodifikohen nyjat e rrëfimit të ngjarjes, rreth së cilave zënë e thuren ndodhitë

njëra pas tjetrës, shtresohen përmasat e zhvillimit të një mjedisi dhe shpalosjet e gjendjeve të brendshme psikologjike të personazheve. Emërtimi i veprës, më në fund, ka të bëjë edhe me personazhin kryesor të romanit, Ketë Avdinë, jeta e të cilit ndërtohet dhe bartet në hapësirë dhe në kohë, herë si figurë e përrallës, herë si njeri i zakonshëm, e herë si hero i zhvillimeve historike në një mjedis të caktuar e më gjerë. Këtij personazhi, që sigurisht, na del më shumë i formësuar se sa të tjerët, sikur i japin të gjithë diçka nga vetja, për ta ngritur në shenjë-figurë, i cili pastaj bëhet bartës i dramave të tyre të brendshme shpirtërore dhe lidhës i fijeve të rrëfimit tekstor. Krijimi i episodeve dhe tablove të veçanta, që realizohen bukur në këtë roman, kanë një vendosje kompozicionale të lirë, dhe dalin me situata të papritura, herë të reales e herë të ireales. Kjo strukturë e poetikës së romanit përplotësohet, jo përmes tablove të gjera epike të ngjarjeve të mëdha historike, por përmes ngjarjeve e ndodhive krejt të përditshme, nga rrjedhin situata të përgjithshme jetësore, si varfëria, kurbeti, jetimia, mendësitë e vjetra, thashethemet, apo edhe shpërthimet emocionale, frustrimet e rebelimet. Romanin e karakterizon shpalimi i botës së brendshme të personazheve me një lidhje të thellë me mjedisin, që realizohen përmes monologëve e dialogëve karakteristikë, kapërcimeve dhe ndërhyrjeve të pasura, pehatjeve shpirtërore lirike me nuanca filozofike, ku reflekset e fjalëve e frazeologjizmave, fjalive e ligjëratave, pothuaj përherë na sjellin në fokus diskursin e tij të krijimit romanor. Që të gjitha këto elemente barten herë nga naratori e herë nga personazhet, si përpjekje e suksesshme për të forcuar kompozicionin tematik, në gjetjen e shtigjeve dalëse nga amullia e mjedisit që i rrethon personazhet, prandaj heronjtë dhe situatat sillen dhe zhvillohen në lëvizje të pashmangshme - rrethore.



**3. Drama**

Drama "Procesi" e Jusuf Gërvallës është vepra e fundit, e shkruar në rrethana të veçanta historike, jetësore, intelektuale dhe politike, e cila përbën një tërësi personazhesh tipike, të ndërtuar për qëllime pragmatike. Ajo artikulon ngjarje konkrete të ndodhura atyre ditëve në Kosovë, e të ndërtuara mbi proceset gjyqësore-politike, pothuajse të përditshme, që kryheshin kundër shqiptarëve në ish-Jugosllavi. I tërë procesi është mbështetur kryesisht në një fakt: mënyrën e gjykimit të veprimtarëve të Lëvizjes ilegale pas demonstratave të vitit 1981, të cilat reflektuan një reagim historik të kujtesës kombëtare të shqiptarëve për çlirim jo vetëm kombëtar, por sikur del këtu edhe social, politik e ideologjik. Drama ka një ndërtim skematik në modelin e trakteve dhe pamfleteve politike

të kohës. Ajo edhe është shkruar për të përmbushur pikërisht ato synime. E veçanta e kësaj drame theksohet sidomos për faktin se është shkruar nga krijuesi me vizion dhe me rezultate të arrira në fushë të letërsisë, që deri atëherë e kishte mbajtur të ndarë pikëpamjen politike të tij me konceptin e krijimit letrar.

III

Dimensionin e tretë të jetës dhe veprës së Jusuf Gërvallës e paraqet publicistika, një fushë e realizuar kryesisht në shtypin ilegal të kohës. Ajo është pjesa më e sipërshfaqur ku pikëtakohen jeta dhe vepra e Jusufit në 'misionin' e përbashkët kombëtar dhe estetik të tyre. Mirëpo, ende mbetet e panjohur një pjesë e shkrimeve të kësaj natyre (kryesisht esetë politike të botuara në shtypin ilegal të Kosovës apo të Perëndimit), sikur edhe e disa prozave dhe reportazheve të shpërndara në shtypin ditor të Prishtinës e të Shkupit. Estetë e tij politike për sistemin kolonizues të Beogradit mbi Kosovën, portretizimi plotë ironi i Titos, vlerësimet politike për ngjarjet e vitit 1981 dhe sidomos paraqitja sarkastike e disa prej figurave politike të kësaj kohe nga radhët e shqiptarëve, edhe sot mbeten të pakrahasueshme në letrat shqipe .

**Le të përfundojmë :**

Jusuf Gërvalla është figurë e rëndësishme e veprimtarisë politike kombëtare, pa të cilin është vështirë të ndërtohet sinteza programore e lëvizjes politike të shekullit XX. Ai është intelektuali që ka lënë gjurmë në fusha të shumta të artit, si: letrar, përkthyes , publicist, kompozitor e artist , të cilin e ndërpreu fati historik kombëtar. Ai është poeti e prozatori, që u formua në gjirin e kulturës kombëtare dhe nën ndikimin e krijuesve të mëdhenj botërorë. Ai është modeli i së djeshmes që mund të bëhet shembull i së ardhmes.

# O NJERI, ÇOHU, SHKUNDU…

Për librin e Dr. Vasfi Samimit "Shqipëria e vërtetë-nëna Kosovë" kisha dëgjuar që në vogli, por nuk e gjeja dot, munda ta lexoja vetëm tani (gusht 1995), Botim i Shtëpisë Botuese "Afërdita" Tiranë, 1995", me titull "Shqipëria e vërtetë-nëna Kosovës" (1838-1943)

Dr. Samimi qe një dietar, publicist, pedagog i niveleve më të larta, këtë e tregojnë veprat e shumta që na ka lënë, një ndër to është edhe ky libër, ku patrioti i madh, intelektuali i shquar, tejt i ndershëm, pati mirësinë të shkruante librin "Shqipëria e vërtetë-Nëna Kosovë", ku ai me ndjenja aq të holla e të çiltërta, përsshkruan Kosovën, këtë "tempull kombëtar", "altarin e atdheut" me njerëz të fortë, të pastër, fisnikë e impozantë, "të cilët iu rezistuan gjihë kohërave", si një "litë e racës sonë".
Pas Luftës së Dytë Botërore, libri ishte i ndaluar, në bibliotekë ruahej me shënimin "rezervat", ndërsa autori, u akuzua si kriminel lufte"!- dhe u dënua si "shovenist me burgim". Paradoks i kohës! Me dënimin e këtij libri, të autorit, dënohej një popull i tërë, dënohej Kosova, "ndëshkoheshin" kosovarët, shqiptarët që jetojnë jashtë kufirit shtetëror të Shqipërisë së cunguar.
Libri "Shqipëria e vërtetë- Nëna Kosovë", fillon kështu…"Ky libër iu dedikohet martirëve të motshëm e të rinj, të kohërave të kaluara e të ditëve të sotme, që kanë ra dëshmorë për lirinë e kombit e të Atdheut. Në këtë libër nuk ka politikë, shovenizëm dhe pamje të njëanëshme, por ka vetëm një parashtrim të çiltërt, e një të vërtetë të shenjtë njerëzore!…"
Dhe më poshtë… "kam shkuar pesë herë në Kosovë. I jam bërë pesë herë dashnor". Një sintezë e shpirtit patriotik të autorit, të frymëzuar çdoherë më shumë nga "gjysma" vitale e atdheut dhe Kombit, se "Në Kosovë, për të parën herë, njeriu e ndjen veten të hyjë në tempullin kombëtar". "Aty për të parën herë besoni vetveten! Me një nderim të amshuar, ngjitemi në altarin e atdheut, me një nevojë të brenshme për t`u falur rreth kombit, racës, historisë dhe dëshmorëve… Bukuria e Kosovës, është bukuria e së vërtetës, e së drejtës. Zëri i Kosovës është zëri i historisë dhe shkëlqimi i saj, është drita e së vërtetës…" a mund të shprehesh më mirë se kaq?!"
Sipas studiusit, Bujar ZAJMI :"Ne shqiptarët nuk jemi shovenistë dhe e dimë fare mirë se kjo nuk na përshtatet aspak. Ky vetëmohim nuk rrjedh nga vogëlsia e tokës dhe e popullësisë sonë kombëtare e historike. "Kosova na paraqitet si

një fole e shkatërruar e një bilbili jalkatar…në këtë gërmadhë kombëtare valonte dhimbja e padukshme dhe ziente një përmallim i virgjër. Qanë dhe këndon ai, sëbashku Kosovën që i dha Shqipërisë kaq trima luftëtarë, dijetarë, mendimtarë, politikanë, shkrimtarë, artistë të njohur përtej kufijve të Atdheut. Me një penë elegante të shkathët si publicist, mendimtar e letrar dr. Vasfiu përshkruan atë deri në hyjnizim, për luftën deri në martirizim, të sakrifikimit të tyre për liri, dhe besë që i ka ruajtur nga brezi në brez, deri në ditën e sotme"….

Duke lexuar librin, e ndjen veten brenda në botën kosovare, në shpirtin kosovar, por edhe përtej ku frynte e trishtuar era e pamëshirshme e zgjedhës serbe dhe "Europa kish mbyllur sytë përpara kësaj padrejtësie". Është e çuditshme që Dr. Vasfiu i ka shkruajtur të gjitha këto 50-vjet më parë dhe gjithçka rrotullohet nnjëlloj në skenarët e rinj, por me regjisorë të vjetër!?!

Që në atë kohë kishte pseudointelektualë që ankoheshin që Kosova nuk na pruri asnjë fuqi kulturore, asnjë përparim estetik dhe asnjë lartësi shpirtërore. Të mos harrojmeë se bëhet fjalë kur Kosova iu bashkua shtetit shqiptar (1943). A thua edhe sot ka njerëz (them njerëz?!) që dashtë Zoti të bashkohej përsëri, nëse do të shpreheshin pokështu për kosovarët?! Ndërsa Dr. Vasfiu iu përgjigjej se kosovari, në të vërtetë, formon pjesën e elitës të racës sonë, po dritëson edhe vatrën e krijimtarisë artistike "pse të habitemi, ne kemi sot në mjedisin tonë internacionalistohumanitar, që mendojnë për strehimin e serbëve të përndjekur nga vatrat e tyre në Bosnjë, të cilët mund t`i sistemojnë nëpër Shqipëri, por që nuk kujtohet njëherë për Kosovën e robëruar, e pra avazhdohet me vëllezërit kinezë dhe mbi të nga Kosova?!

Gjysma e trupit të mëmëdheut, të ndarë me dhunë, po ta prekim e ndjejmë njëlloj si një trup të vetëm dhe të mos harrojmë, është kjo pjesë ku i takon ana e zemrës!

Dikush përpiqet të ngjall përçmimin për djemtë e trimat e Kosovës, të për hapin helm, fatkeqësisht partiak, të bazuar tek shovenizmi i komshinjëve (gjithnjë intelektualisti që do më shumë komshiun se shtëpinë e vet?!). Si do t`i përcaktonte Hasan Prishtina Eqrem Çabej këta? Përgjigjen e jep dr. Vasfiu: "kurrën e kurrës nuk mund të cenojmë dinjitetitn e personalitetin e Kosovës, dhe kosovarit mëmëdhetar, i cili për atme e flamur digjet në zjarr" edhe këto 50 vjet e këtej, Kosova e ka treguar me dinjitet se ç`mund të bëjë një popull patriot e liridashës për atdhe, mbi të gjitha, me një pjekuri e maturi per t`u admiruar.

Që 50 vjet të shkuara, dr. Vasfiu dëshironte të vinte "një gur në bashkimin e Atdheut, po shtonte "ç`do njeri duhet të dijë se ne nuk duam asnjë Shqipëri të vogël dhe asnjë Shqipëri të madhe, por duam vetëm një Shqipëri të vërtetë". Ai dëshironte të shtyente më tej shumë më larg, deri në kufijtë e vërtetë të Shqiper-

isë, ata gurë të bardhë të radhosur në kufi". Por për këtë ai na porosit, që të jemi realistë në çdi hap dhe jo euforikë, se gjithnjë ka ndodhur që dikush ka hyrë në mes, me urdhërin "Halt!…Prit edhe pak…s`ka ardhur koha"!

**Paralajmërimi është akut!**

Dr. Vasfiu ishte një demokrat i kulluar, një patriot dhe jo partiak, pa përmendur terminologji "socialiste, fashiste, naziste", ai, si qytetar i ndershëm shqiptar, ngulmon në vetëdije "për një revolucion shoqëror, ekonomik, për një lumturi e qytetërim perëndimor". Libri është i konceptuar si prozë publicistike, por që ja kalojnë llojit dhe gjinisë. Në të ndërthuren elementet e qenësishëm, të mjeteve letrare artistike me ato publicistike. Të pesë reportazhet, në një vëllim, kanë një bosht ideor, një vargëzim i natyrshëm, që na japin botën kosovare dhe të k o s o v a r ë v e. Figura dhe figurshmëria e përfituar në mënyrë krijuese, me elemnt të letërsisë publicistike dhe artistike, janë mjetet kryesore të shprehjes së autorit, me një intuitë profesionale na i ka dhënë ato, me një ndjenjë të hollë krijuese dhe vetëdije kombëtare. Ai kuvendon shtruar si me lexuesin, ashtu edhe sikur kuvendon me malet, lumenjtë, tokën, diellin, Kosovën të cilën e personifikon tek një figurë me një shtat të lartë, me supe të gjerë me kokë shekullore, me ballë krenar e me sytë të kaltër e flokë të thinjur… me një të folme të butë e të çiltër.
Libri plotësohet me një analizë mjaft të mirë, nga dr. Hamit Boriçi. Veç kësaj ka mjaft shënime të ndryshme dhe mbyllet me një bibliografi të punimeve të tija.
Grishja e dr. Vasfi Samimit, kumbon e freskët, e qartë për breznitë shqiptare bashkëkohëse:"zëri i atdheut thotë: O njeri, çohu, shkundu…Hapi sytë dhe shpirtin kundrejt realiteteve të sotme, dritave të shekullit të fundit dhe qytetërim-it evropian…

# POEZIA NË FUSHËN E MËLLENJAVE

Poezia gjithmonë ka qenë në ballë të letërsisë në Kosovë dhe ka gëzuar më shumë
popullaritet ndër shkrimtarë e lexues sesa proza. Kjo imagjinatë poetike ka rrënjë të thella në këtë tokë e në popullin e saj të mbrujtur me aspiratat, mundimet dhe ëndrrat e veta. Kështu, poezia e Kosovës, si një organizëm i gjallë, kurrë nuk i ka humbur lidhjet me popullin. Deri në fillim të viteve tetëdhjetë në Kosovë ishin botuar rreth 70 romane, 40 përmbledhje me tregime dhe 50 drama përkundër 300 vëllimeve me poezi. Arsyeja e kësaj prirjeje nga poezia, e skajshme për normat perëndimore, qëndron në mungesën e një tradite të fortë të prozës në letërsinë shqiptare përgjithësisht, e pa dyshim në faktin se shkrimi dhe këndimi në këtë krahinë u bë i masave relativisht vonë. Kalimi nga një traditë gojore në poezinë e shkruar, që i ruan në thelb nga e para ritmet dhe tingëllimin e pasur, është bërë më me lehtësi sesa kalimi te veprat e gjata në prozë.
Shkrimtari që konsiderohet përgjithësisht si ati i poezisë shqiptare të sotme në ish-Jugosllavi,Esad Mekuli 1 (1916-1993), nuk ka lindur në Kosovë, por në qytezën legjendare të Plavës në Mal të Zi, pranë kufirit të sotëm shqiptar, ku ende mbahen lart traditat kombëtare.Mekuli shkollën e bëri në Pejë në anën kosovare të grykës së thellë të Rugovës, kurse studimet e larta i kreu për veterinari në Universitetin e Beogradit. Atje u njoh me mësimet marksiste dhe 2 kr. Gjerqeku (red.) 1995.më pas mori pjesë në lëvizjen partizane të Luftës së Dytë Botërore. Më 1949 themeloi revistën letrare Jeta e re, kryeredaktor i së cilës ishte deri më 1971. Mekuli ishte poet i angazhuar me
ndërgjegje shoqërore, revolta e të cilit për padrejtësinë, dhunën, gjenocidin dhe shtypjen
krahasohet me atë të poezisë pararevolucionare të mesianikut Migjeni (1911-1938) nga
Shkodra. Përmbledhja e tij e parë, Për ty, Prishtinë 1955, i kushtohej popullit të Kosovës.
Përveç vëllimeve të mëposhtme me poezi prej mjeshtri, Avsha Ada, vjersha nga ishulli,
Prishtinë 1971, Vjersha, Prishtinë 1973, Midis dashurisë dhe urrejtjes, Tiranë 1981, Brigjet,Prishtinë 1981, dhe Drita që nuk shuhet, Prishtinë 1989, Mekuli ka botuar mjaft përkthime nga letërsia jugosllave, ndër to edhe veprat e poetit-princ malazez Petar Njegosh (1813-1851), si dhe përkthime në serbishte të

mjaft librave nga letërsia shqiptare. Nga poezia e tij me temë sociale mund të përmendet në veçanti vjersha e njohur A asht fajtor shqiptari?, e shkruar më 1938 kur mësoi për Memorandumin famëkeq të Çubrilloviqit më 7 mars 1937, i cili bënte thirrje për dëbimin e qindra mijë shqiptarëve etnikë nga Kosova për në Turqi:

"A asht fajtor Shqiptari pse nën kët qiell jeton,
Nën kët qiell - në trojet e të parëve të vet?
A asht fajtor pse asht, e përkundër të gjithave qindron,
Shqiptari, rob e njeri që do i vetvetes të jet?!
A asht fajtor Shqiptari pse sytë flakë i vetojnë
Tue shikue se si tjetri nga plangu e shtëpia e dëbon?
A asht fajtor pse asht dhe kur të mos jetë dishirojnë,
Pse për votër derdh gjak dhe i gjallë nuk e l'shon?

A asht fajtor Shqiptari pse, si të tjerët, po don
Të jetojë si Njeri në të vetat sot e përjetë?
A asht fajtor pse përkundër dhunës qindron
Nën qiellin e Kosovës loke, në trollin e të parëve të vet!"



Shtytje të ndjeshme zhvillimit të poezisë në fillim të viteve pesëdhjetë i dhanë dy përmbledhjet poetike të Martin Camajt (1925-1992). Poet dukagjinas i brezit të parë, Camaj pas pak kohe do të largohej nga Kosova për të ndjekur karrierë akademike në Itali e Gjermani. Nji fyell ndër male, Prishtinë 1953, dhe Kânga e vërrinit, Prishtinë 1954, janë frymëzuar pikërisht nga vendlindja, malësia e Shqipërisë së veriut. Enver Gjerqeku (l. 1928) ka lindur në Gjakovë, ka studiuar për albanologji në Universitetin
e Beogradit dhe ka dhënë letërsi shqiptare në Fakultetin Filozofik në Universitetin
e Prishtinës. Vëllimi i parë me poezi, me titull Gjurmat e jetës, Prishtinë 1957, qe një pasqyrim melankolik i fëmijërisë së tij të vështirë. Më pas erdhën nëntë përmbledhje të tjera lirikash meditative, herë-herë ekspresive elegjiake, ndër to Bebzat e mallit, Prishtinë 1960, Ashti ynë,Prishtinë 1972, Pengu, Prishtinë 1977, Pengu i dashurisë, Prishtinë 1978, dhe Sogjetar amshimi, Prishtinë 1982. Gjerqeku ka prirje për forma më klasike e të ngurta, për sonetin për shembull. Ndonëse një pjesë e vargjeve të tij kanë një farë artificialiteti, Gjerqeku është mjeshtër i metrit. Din Mehmeti (l. 1932) është ndër përfaqësuesit klasikë më të njohur të poezisë së sotme në Kosovë. Ka lindur në fshatin Gjocaj të Junikut

afër Gjakovës dhe ka studiuar për gjuhë e letërsi shqiptare në Universitetin e Beogradit. Mehmeti gjithashtu ka dhënë mësim në shkollën
pedagogjike në Gjakovë. Ndonëse ka botuar prozë, kritika letrare dhe një pjesë teatrore, ai njihet kryesisht për poezinë e tij plot figuracion, e cila ka dalë qysh më 1961 në dymbëdhjetë vëllime, ndër të cilat Rini diellore, Prishtinë 1966, Mallkimi i gjakut, Tiranë 1972, Ikje nga vdekja, Prishtinë 1978, Fatin tim nuk e nënshkruaj, Prishtinë 1984, dhe As në tokë as në qiell,Prishtinë 1988. Poezinë e Mehmetit e karakterizon ndjeshmëria popullore. Ai mbështetet, si dhe Ali Podrimja (l. 1942), edhe ky nga Gjakova, në shumë nga figura, metafora dhe simbole të poezisë popullore të Shqipërisë së veriut, dhe e gatuan e e ngjesh lirikën e tij të shqetësuar me vizionin stoik të malësorëve. Me gjithë fladin e lehtë romantik që fryn në poezinë e tij, sikundër është shprehur një herë kritiku Rexhep Qosja, ky asimilim krijues i folklorit shkrihet bukur me një rrjedhë realizmi dhe herë-herë ironik, që i ka rrënjët pjesërisht në moralin e revoltës së traditës së Migjenit (1911-1938) dhe Esad Mekulit (1916-1993). Megjithatë, shqetësimi poetik i Mehmetit nuk mblidhet e përqendrohet në protestë mesianike apo kritikë sociale, por në krijimtari artistike dhe përsosje individuale. Titulli i ciklit poetik Barka ime mbahu, nga një vëllim i fundit, shpreh në mënyrë simbolike praninë e letrave shqipe, madje të popullit shqiptar, në Jugosllavi. Ai vjen nga vjersha Dialog me liqenin, të krijuar në Strugë buzë
liqenit të Ohrit, gjatë Festivalit Ndërkombëtar të Poezisë në Strugë (gusht 1987):

"Liqeni u nxi
Liqeni u çmend

Barka ime mbahu
Këtej i ke shkëmbinjtë
E eshtrave
Andej ëndrrat e pavdekshme

Barka ime mbahu

Daljen kërkoje
Në zemrën tënde

Kepi i shpresës është larg
Lulet e gjakut
Do të arrijnë
Baraka ime mbahu."

Po nga Gjakova është poeti dhe filologu Besim Bokshi (l. 1932). Që i vogël, Bokshi emigroi me gjithë familje në Shqipëri, dhe shkollën e bëri në fshatin Dukat afër Vlorës e pastaj në Tiranë. Më 1945 u kthye në vendlindje, Gjakovë, e më pas studioi në Fakultetin Filozofik në Universitetin e Beogradit. Mbrojti doktoratën në Universitetin e Prishtinës, ku edhe dha mësim.Edhe pse në të vërtetë ka botuar pak, vendi i Bokshit në brezin e dytë të poetëve kosovarë është i merituar, së bashku me Enver Gjerqekun (l. 1928), Fahredin Gungën (l. 1936), dhe Din Mehmetin (l. 1932). E njohur për karakterin përsiatës, poezia e tij doli në vëllimin Në pritje,Prishtinë 1966, të cilin e ribotoi më 1978. Ajo është një poezi e përpikërisë eliptike, dhe që mbahet mend për shumë figura origjinale.Adem Gajtani (1935-1982) është poet i lirikës së njomë të dashurisë dhe natyrës. Ka
lindur në Podujevë; studioi për drejtësi dhe punoi si gazetar në Shkup, ku dhe vdiq më 19 gusht 1982, duke lënë si testament poetik nëntë vëllime vjershash të holla intime, ndër to Drita në zemër, Prishtinë 1961, Ti kangë, ti zog i largët, Prishtinë 1968, Amfora e fundosur, Prishtinë 1977 dhe Kënga e mjellmës, Prishtinë 1980. Vizioni poetik neoromantik, të cilit i mbeti besnik në gjithë veprën, është vizion bukurie e magjie, i pacenuar nga problemet sociale e nga realiteti shpesh i trishtuar i ekzistencës njerëzore. Sikundër e ka shprehur kritiku Agim Vinca (l. 1947),bota e tij poetike "i ngan një oaze plot lule e blerim, plot flutura e zogj, shumë rrallë pikojnë djersa dhe gjaku3".Entuziazmi karakteristik i poezisë kosovare të viteve gjashtëdhjetë mund të vërehet në veprat e para të Fahredin Gungës (1936-1997) nga Mitrovica. Gunga kreu studimet në Beograd dhe më pas punoi në shtëpinë botuese Rilindja në Prishtinë. Vëllimi i tij i parë poetic me harmoni ritmi Pëshpëritjet e mëngjezit, Prishtinë 1961, i cili doli edhe po atë vit me përmbledhjet e para poetike të Din Mehmetit, Adem Gajtanit dhe Ali Podrimjes, ishte elegjiak për nga toni, ku duket edhe një farë ankthi për vdekjen. Vëllimet e tjera, me nivel artistik të
ndryshëm, ndër ta Mallkimet e fjetuna, Prishtinë 1970, Kepi i shpresës së mirë, Prishtinë 1973,Psalmet e gurta, Prishtinë 1977, Nokturno për Orkidenë, Prishtinë 1981, dhe Mallkimet e zgjuara, Prishtinë 1985, e kanë dëshmuar si poet të kërkimit, ndonëse herë-herë idetë e mjegullta, me simbolizmin abstrakt dhe metaforat e errëta të tyre, dashur pa dashur shpesh marrin një kthesë surrealiste. Kritiku i shquar i poezisë në Kosovë Agim Vinca, edhe vetë poet i njohur, e ka cilësuar Azem Shkrelin (1938-1997) si poet idesh dhe gjykimesh kritike të thella. Azem Shkreli ka lindur në malësinë e Rugovës afër Pejës dhe ka qenë drejtor i Kosova-Filmit. Ai është poet i mendimit, ashtu si bashkëkohësi i vet Ali Podrimja, megjithëse pa diskutim proliks, por me fuqi shprehëse. Percep-

timi qytetar i sendeve i ka dhënë një kuptim të ri përvojës së jetës fshatare mes njerëzve të malësisë së thepisur të luginës së Rugovës rrëzë Bjeshkëve të Nemuna me urtësinë dhe mënyrën e tyre tradicionale të jetesës. Vëllimet e para me vjersha, si Bulzat,Prishtinë 1960, Engjujt e rrugëve, Prishtinë 1963, dhe E di një fjalë prej guri, Prishtinë 1969,vizatojnë me mjeshtëri portrete të banorëve legjendarë të maleve. Ndër vëllimet e mëvonshme
janë Nga bibla e heshtjes, Prishtinë 1975, Vjersha, Prishtinë 1977, Pagëzimi i fjalës, Prishtinë 1981, dhe Kënga e hutinit, Prishtinë 1986 (Përkth. angl. The call of the oël, Prishtinë 1989), një vepër solide vrojtimesh të pjekura e të heshtura. Peizazhi idilik që pikturon, edhe pse i ndërtuar në mënyrë të veçantë, nuk i zë sytë Azem Shkrelit për të mos parë problemet e moralit. Një pjesë e poezisë së tij u kushtohet popujve të shtypur të botës së tretë, duke shprehur një solidaritet poetik me ta kundër shfrytëzimit. Shkreli është gjithashtu autor i përmbledhjes emocionuese me tregime Sytë e Evës, Prishtinë 1965. Romani i tij Karvani i bardhë, Prishtinë 1960, bën portretin e Dyl Mehmetit, një malësor rugovas, që, si mjaft evropianë gjatë Luftës së Dytë Botërore, merr anë të gabuar. I bindur për drejtësinë e veprimeve të veta, Dyl Mehmeti është i shtyrë më fort nga qëndresa tradicionale kundër ndryshimeve sesa nga bindjet politike,dhe ndërkaq, ai përballet me një dilemë morale. Një poet në evoluim të vazhdueshëm e që ka dhënë ndihmesë të konsiderueshme për modernizimin e poezisë shqiptare në Kosovë, është Rrahman Dedaj (l. 1939). Dedaj ka lindur afër Podujevës dhe ka ndjekur studimet për gjuhë e letërsi shqipe në Prishtinë para se të bëhej kryeredaktor në shtëpinë botuese Rilindja. Veprat e tij poetike karakterizohen nga një shprehësi e pasur, emocionale, nga një përpikëri gati matematike në strukturë e semantikë, dhe nga kërkimi për një barazpeshë midis traditës dhe bashkëkohësisë. Përmbledhja e tij e parë, Me sy kange, Prishtinë 1962, trajtonte motive intime e shoqërore. Në Simfonia e fjalës, Prishtinë 1968,
lirikat e tij të ndjeshme marrin tone më neoromantike, në shumë anë si Adem Gajtani, me një botë orfeane lulesh e fluturash. Vëllimet e mëvonshme, sidomos Baladë e fshehur, Prishtinë 1970, Etje, Prishtinë 1973, Poezi, Prishtinë 1978, dhe Gjërat që s'preken, Prishtinë 1980,përurojnë një etapë të re në poezinë kosovare, më në harmoni me simbole e mite kontekstuale.Kjo poezi neosimboliste shpesh harliset e shfrenuar pas metaforash me kafshë e bimë të sistemuar në struktura eliptike e të disiplinuara. Dy përmbledhjet e tjera, Jeta gabon, Prishtinë 3 Vinca 1985, f. 233.1983, dhe Fatkeqësia e urtisë, Prishtinë 1987, mbahen përherë e më tepër në tema historike e letrare.Ali Podrimja (l. 1942) ka lindur e është rritur në Gjakovë rrëzë Bjeshkëve të Nemuna.Pas një fëmijërie me halle, studioi gjuhë dhe letërsi shqiptare në Prishtinë. Autor i më se dhjetë vëllimesh me poezi të

fuqishme tonesh të larta që më 1961, ai njihet në Kosovë e në Shqipëri si poet i shquar novator. Madje, përgjithësisht merret si përfaqësuesi më tipik i poezisë së sotme shqiptare në Kosovë dhe është, pa dyshim, poeti me emër më të madh në shkallë ndërkombëtare.

Përmbledhja e parë e Ali Podrimes, me vargje elegjiake, Thirrje, Prishtinë 1961, u botua

kur ishte ende nxënës në shkollën e mesme në Gjakovë. Vëllimi i dytë, Shamijat e përshëndetjeve, Prishtinë 1963, është pak a shumë në po atë shtrat. Dhimbë e bukur, Prishtinë 1967, që të kujton pakëz 'dhimbën krenare' të Migjenit, shfaqi elemente të reja në repertorin e poetit, prirjen për simbole e alegori. Vëllimet e mëvonshme deri në mesin e viteve shtatëdhjetë:Sampo, Prishtinë 1969, Torzo, Prishtinë 1971, Folja, Prishtinë 1973, dhe Credo, Prishtinë 1976,e dëshmojnë si simbolist të pjekur, me dorë të sigurt në një larmi të madhe rimash e metrash. Pas Sampo 2, Prishtinë 1980, dhe Drejtpeshimi, Prishtinë 1981, botoi përmbledhjen mjeshtërore Lum Lumi, Prishtinë 1982, e cila shënoi një moment kthese në poezinë e sotme kosovare. Ky homazh për Lumin, djalin që i vdiq, solli një preokupim ekzistencialist me dilemën e qenies, me elemente të vetmisë, frikës, vdekjes dhe fatit. Tipike është vjersha elegjiake E ti i vdekur nga cikli Të jetosh:

"Ishte verë
Mbi kokë dielli
Hije ti rreth Evrope

Nga ai udhëtim i tmerrshëm
Ktheve 'i ditë syzgurdulluar
Në poezinë e babait hyre pa trokitur

Aty je më i sigurt Lumi
Për besë nuk të gjen
Asnjë e zezë
Verë ishte
Dielli në perëndim
E ti i vdekur dhe"

Vëllimi Fund i gëzuar, Prishtinë 1988, ishte një vërshim tjetër i ankthit sizifian të Podrimes për fatin e njerëzimit, një përpjekje ironike dhe e pandërprerë për të kapur fillin e ekzistencës në një pirg dikotomish alegorike - e kaluara kundrejt të sotmes, periferikja kundrejt bërthamës, miti kundrejt realitetit, e veçanta kun-

drejt së përgjithshmes. Cikli i parë i kësaj vepre, A ju kujtohet, evokon elemente të historisë dhe mitologjisë shqiptare me protagonistët e tyre. Këtu, sikundër ndodh shpesh gjetiu, qëndresa ndaj tiranisë së huaj dhe mbrojtja e lirisë hyjnë në sferën e alegorisë. Figura e Skënderbeut, heroit kombëtar shqiptar (1405-1468) që u bëri ballë me guxim turqve në shekullin e pesëmbëdhjetë, nuk e ka bjerrë aspak gjallërinë e vet si burim frymëzimi për letërsinë shqiptare. Cikli i dytë e ai i tretë, A ju dëgjon harrimi dhe Rekuiem për pyllin e prerë, që përbëjnë palcën e vëllimit, udhëton nëpër ngulimet e diasporës shqiptare në Itali e Greqi. Poeti, pasi u ka kënduar simboleve të qëndresës dhe kulturës fshatare tradicionale, bëhet plotësisht i vetëdijshëm se trashëgimia e arbëreshëve shqipfolës të Kalabrisë e Sicilisë dhe e arvanitëve të Greqisë qendrore dhe Moresë tani po humbet në detin e medias
globale e të teknologjisë së lartë, në kushtet e të cilave qëndresa mund të konsiderohet si e kotë dhe e dhimbshme, për të mos thënë diçka më tepër. Rrallë ka ndodhur që një poet i sotëm shqiptar, me përjashtim të vetë shkrimtarëve arbëreshë si Vorea Ujko (1931-1989), të ketë mundur të shprehë kaq thellë përvojën historike e kulturore të arbëreshëve. Cikli i katërt dhe ai i pestë i librit, Këngë shendi, dhe Hija ime, përvijojnë krizën sociale, ekonomike, politike e morale të shoqërisë së sotme me një larmi të gjerë temash, shpesh duke hedhur një vështrim ironik mbi trillet e fatit, mbi mallin, mundimet dhe utopinë.
Ali Podrimja është poet i kursyer. Poezinë e ka të ngjeshur e të lidhur në strukturë, kurse
figuracionin konkret, shprehës e pa fjalomani prolikse artificiale. Çdo fjalë ka funksionin e vet.Çka e mahnit lexuesin shqiptar është mjeshtëria e lartë për të stolisur këtë peizazh shkëmbor të kursyer, që të kujton folklorin shqiptar, me metafora të pazakonta, struktura sintaksore të befta dhe rima të gjetura. Vepra e tij gurgullon nga metaforat. Dritëro Agolli (l.1931), ish-kryetar i Lidhjes së Shkrimtarëve dhe Artistëve të Shqipërisë në Tiranë, ka thënë: "Ali Podrimja i shpërndan metaforat, ashtu siç shpërndahen sheqeri dhe arrat në bakllava dhe nuk hidhen vetëm në një thelë të saj, pasi atëherë do të na velnin."4 .Forma dhe struktura kanë vazhduar të evoluojnë në veprën e Ali Podrimes, si në vëllimet Zari, Prishtinë 1990, dhe Buzëqeshje në kafaz, Tiranë 1993. Ai ka sjellë për herë të parë dhe ka trajtuar tema të reja, ndonëse brenda kontekstit të obsesionit të tij klasik e pa iu ndarë atij.
Poeti më bashkëkohës i brezit pas Ali Podrimes është Eqrem Basha (l. 1948) nga Dibra
e Madhe. Deri para disa kohësh ishte redaktor i dramës në televizionin e Prishtinës. Basha është autor i dhjetë vëllimeve të shkruara me një gjuhë bukur të punu-

ar, ndër to më të fundit janë:Atleti i ëndrrave të bardha, Prishtinë 1982, Udha qumështore, Prishtinë 1986, dhe Brymë në zemër, Prishtinë 1989. Ai ka shkruar edhe proza të shquara dhe ka përkthyer shqip vepra të Zhan Pol Sartrit (Jean-Paul Sartre, 1905-1980), Eugjen Joneskos (Eugène Ionesco, 1912-1994),Albert Kamysë (Albert Camus, 1913-1960), Xhuzepe Ungaretit (Giuseppe Ungaretti, 1888-1970), Andre Malrosë (André Malraux, 1901-1976) dhe Samuel Beket (Samuel Beckett, 1906-1989). Basha ka një vështrim qytetar mbi realitetin dhe i shijon absurditetet e jetës së përditshme. Nuk ka më të huaj e më të largët për të sesa frymëzimi nga traditat e pasura folklorike të malësorëve të veriut e sesa poezia e angazhuar sociale. Poezia e tij është mehumor, bisedore dhe më pak deklamative se ajo e paraardhësve. Ajo ka një kumbim melankolik surrealist, si veprat e Zhak Preverit (Jacques Prévert, 1900-1977), i cili vihet re në vjershën e njohur të Bashës Hyrje në kuptimin e një vetmie:

"gjendet dikund një shtëpi e braktisur
mure gërvishtur me kulm të përkulur
në oborrin e saj bari i paprerë
pluhuri i pafshirë dera e patundur

një qen e ruan

një njeri i vogël i harruar
mjekërr parruar flokë kërleshur
shëtit lart e poshtë sillet si i çmendur
fytyrë humbur shpresë këputur



4 Një udhëtim i shkurtër në poezinë e Ali Podrimjes në vëllim 'Ali Podrimja,Poezi' (Tiranë 1986), f. 6.qenin e kërkon" Lindur në Dumnicë afër Podujevës në Kosovën verilindore, poeti dhe kritiku Sabri Hamiti (l. 1950) ka studiuar për letërsi krahasuese në Zagreb dhe në Ecole Pratique des Hautes Etudes në Paris, ku dhe u ndikua mjaft nga gjysmë-perënditë e strukturalizmit francez. Mbrojti doktoratën në Universitetin e Prishtinës dhe punoi aty në shtëpinë botuese Rilindja. Hamiti është autor i shumë vëllimeve me poezi, prozë dhe dramë si dhe me kritikë novatore. Si kritik ai ka sjellë nocione dhe koncepte të reja në studimin e letërsisë shqiptare, duke këmbëngulur në
një interpretim të pavarur nga proceset jashtëletrare. Duke u përqëndruar në kodet tematike,nocionet e statusit tekstual, dhe në strukturat narrative e poetike të të gjitha shkrimeve shqipe,ai e sheh këtë letërsi si një organizëm strukturor që

duhet të shqyrtohet sa të jetë e mundur,jashtë optikës, vlerave dhe ideologjive të epokës në fjalë. Po të kemi parasysh filtrin e imët ideologjik nëpër të cilin detyrohej të kalonte çdo fjalë e shkruar në Shqipëri, është e qartë se ky qëndrim ka ndihmuar shumë në zhvillimin e letërsisë shqiptare.Si poet, Hamiti mbetet më i lidhur me mendimin se me ndjenjën, edhe pse ka afri të fortë me panteizmin mistik të Lasgush Poradecit (1899-1987). Ndër përmbledhjet më të fundit me vjersha janë: Thikë harrimi, Prishtinë 1975, Trungu ilir, Prishtinë 1979, Leja e njohtimit,Prishtinë 1985, dhe Kaosmos, Prishtinë 1990. Nga përmbledhja e vitit 1985 kemi vjershënVerbimi, kushtuar poetit dhe kritikut nihilist argjentinas Horhe Luis Borhes (Jorge Luis Borges,1899-1986):

"Do të vdesësh Horhe i dashur një ditë
Një natë, krejt i vetmuar e i harruar!
A nuk e ndien që me vite je i dënuar
Me vite ëndërron në terr, je i pa sy?
Me gishta e lexon 'Komedinë hyjnore'
Lahesh me pluhur qytetesh të harruar
Si tojat i lidh nyje ndjenjën e kujtimin
I shti të merren ngryk hapësirat në kohë.
Do të vdesësh Horhe i dashur një natë
Një ditë, krejt i vetmuar e i harruar,
Shumë shumë do të jesh një grimë pluhur
Që era e bart në shkretirat e Arabisë.
Labirinti yt është shpikje e vetmisë
Kurthë që e zë për gushe mjerimin.
A nuk e ndien Horhe i mjerë, që me vite
Je i dënuar me ëndrrën e territ?"



Nga poetët e tjerë kosovarë me emër, të afirmuar me poezinë e tyre në vitet shtatëdhjetë,
duhen përmendur: poeti dhe romancieri Abdylazis Islami (l. 1930) nga Tetova në Maqedoninë perëndimore; Muhamed Kërveshi (l. 1935) nga Mitrovica; Qerim Ujkani (l. 1937) nga Peja;origjinali Mirko Gashi (1939-1995) lindur në Kraljevo; Jusuf Gërvalla5 (1943-1982), poet dhe veprimtar politik i vrarë në Gjermani, i cili me vdekjen e tij është bërë figurë simbol; poeti dhe prozatori Beqir Musliu (1945-1996) nga ana e Gjilanit; Agim Vinca (l. 1947), kritik i shquar i poezisë dhe poet nga Veleshta afër Strugës, poezia lirike popullore e të cilit mbështetet fort në tokën e vendlindjes e në vitet e fëmijërisë; Nexhat

Halimi (l. 1949) nga Podujeva; arkeologia Edi Shukriu (l. 1950) nga Prizreni, e cila e gjen frymëzimin në të kaluarën iliriane.5 kr. Rexha 1993.
Të shumtë janë poetët e brezit të tanishëm, veprat e para të të cilëve në vitet tetëdhjetë
kanë dhënë prova për larminë dhe dinamizmin e poezisë së sotme kosovare: gazetari Agim Mala (l. 1952) nga Gjakova; Adem Gashi (l. 1953) nga krahina e Drenicës; Shaip Beqiri (l. 1954) nga fshati Gllamnik i Llapit; gazetari Ramadan Musliu (l. 1954) nga Vitia; poeti dhe tregimtari Ibrahim Berisha (l. 1955); gazetari Milazim Krasniqi (l. 1955) i lindur në Breznicëafër Prishtinës; Kim Mehmeti (l. 1955) nga Shkupi; i talentuari Abdullah Konushevci (l. 1958) nga Prishtina që, edhe pse i dhënë pas arkaikes e mitologjisë, dëshmon një gjuhë poetike moderne; Naim Kelmendi (l. 1959) nga Ruhoti afër Pejës e që tani jeton në Zvicër;Basri Çapriqi (l. 1960) nga Ulqini; Lindita Aliu (l. 1963), ish pedagoge e gjuhës angleze në Universitetin e Prishtinës; si dhe letrarja befasuese Lindita Ahmeti (l. 1973) po nga Shkupi.

# ALTERNATIVAT E (POST) MODERNIZMIT NË POEZINË E ZEJNEPE ALILI- REXHEPIT

Krijimtaria poetike shqiptare e lëvruar në mesin e poeteve femra ka një fokus qendror që nuk vjen si një ndikim nga gjinia femërore, as nga mendimi ndryshe për poezinë, por nga një botëkuptim që e lidh poezinë me realitetin në të cilin poetja femër e zhvillon dhe e realizon poezinë e saj. Zejnepe Alili-Rexhepi është një poete e tillë që rrugën e saj të edukimit e ka shndërruar në vargje. Është pikërisht kjo poete shqiptare që e mishëron realitetin e saj rrethndikues social, politik, shoqëror e personal në një kornizë me botëkuptimin personal dhe me tërë sensin logjik të pasqyrimit të asaj që në fakt është e debatueshme të quhet 'personale' në një shërbim për publikun, këtë rast lexuesin, nëpërmjet poezisë së saj. Kritiku Laërence Alloëay, fuqimisht e mbron idenë e tij të botëkuptimit dhe 'fokusit qendror' në lidhje me një ndikim të hershëm nga marëdhëniet empirike të femrës me simbolizmin apo ritualitetin personal të përditësisë. Edhe pse ky kritik merr në konsideratë pikturën për të nxjerë këtë konkluzion, ai nuk përjashton edhe poezinë si një lëvruese nën duar dhe mendje femërore të pikëlidhet me këtë ide. Në këtë konsideratë poezia e poetes Zejnepe Alili-Rexhepi shihet si një nyje praktike për të rivendosur marëdhëniet teorike të fokusit qendror. Parë në vështrim spontan tërë krijimtaria e poetes në fjalë, e përfshirë në tre vëllimet "Ujëvarë e syrit", "Ëndërr shtegtuese" dhe "Peng loti" është një aspekt i asaj që Alloëay e quan "Arti i ri i gruas" apo më tej duke u fokusuar në "Alternativat e modernizmit", që u pasuan me shumë ndryshime në ecje e sipër. E frymëzuar nga poezia e poetit me famë botërore Pol Elyar, poezia e Alili-Rexhepit "Beteja e maskave" shënon pikërisht këtë rritje në ecje e sipër, pra në lëvrim e sipër të poezisë. Duke qenë një poezi tipike ku figurat e intonacionit poetik kryejnë një rol masiv, ajo gjatë përshkrimit të ndodhisë, apo gjatë shprehjes së ndjenjave të poetes për të theksuar pikërisht ndikimin Elyarian, dikton disa ndërhyrje emocionuese që shoqërohen me intonacion. Këtu pyetja retorike kulmon dhe e drejton poezinë e kësaj poete kah nivelit të lakmuar, e thënë më qartë e bën një poete që natyrshëm kërkon vëmendjen e kritikës. Në këtë poezi pyetja retorike realizohet në formën e pyetjes që s'kërkon përgjigje: "Marrëzia lakuriqësohet!/ Po ç'ndodh me Ty!?/Je Ai që vret,/apo Ai që vranë?" (Strofa e dytë: "Beteja e maskave). Më tej vazhdojmë me këtë poezi dhe gjejmë në strofën e fundit një

retorikë ndryshe, ku pyetja dikton dhe pyet njëherësh: “Marrëzia lakuriqësohet!/Po ç’ndodh me mua!?/Jam Ajo që vret,/apo Ajo që vranë?” (Frymëzuar nga poezia “Ndjekja”-Pol Elyar). Një pjesë e mirë edhe e vargjeve të poezisë “Kur të ikësh” të Alili-Rexhepit janë të kësaj nature: “Para se të ikësh,/lëri magjitë e puthjes/në sy…në gushë,/nëse për jetë mike më ke?/Para se të ikësh,/zbraz valixhen e shpirtit të lodhur,/bëji vend dashurisë së re, po të mundesh!?/…”. Në të dyja këto raste të mara si shembull nga poezitë e lartcituara të poetes, qoftë edhe nga pikësimi i dyfishtë, pikëçuditje dhe pikëpyetje në këto vargje, ne sforcimit tonë në të lexuar i dedikojmë pyetjen e poetes që nënkupton shumë, por që nuk afron ndonjë përgjigje të sajën, edhe pse ne tentojmë t’i kuptojmë ato si pyetje jo krejt të zakonshme në të cilat kërkohet përgjigja. Por duke parë në detaj atë që Alloëay dikton me ‘alternativat e modernizmit’ ne arsyeshëm diktojmë se këto pyetje janë një filosofi më vete dhe në vetë shtrimin e tyre e kanë përgjigjen e mundshme. Poetja e kryen këtë në mënyrë të përsosur dhe mjafton ky element që të rendisa atë në rrugën e mbarë të lëvrimit të poezisë. Ajo shtron pyetjen retorike në pikën më kulmore, kur duhet të shfaqet kulminacioni, duke krijuar një tension dramatik të pritjes. Shpeshherë poetja e kryen këtë duke theksuar në mënyrë të përsosur rëndësinë e fjalës. Jo vetëm të fjalës që formon vargun, por edhe të asaj që quhet fjalë e seleksionuar.



**GJUHA DHE DISKURSI**

Fjala e seleksionuar në këtë kuptim poetik, është fjalë e gjuhës që autorja përzgjedh, por dhe hapësirë e materialit të ndjeshëm, që vjen në kuptimin e nevojshëm të ‘alternativës së modernizmit’. Pra, kur kuptimi në fjalë është i shëndoshë; nëse e quajmë të tillë lojën poetike me gjuhën, prandaj kjo pritet të jetë e përkryer, me tërë fuqinë që sjellin materialet e saj. Duke nënkuptuar atë që duhet të bëhet duke ndikuar në afshin e poezisë, që frytet dhe lulet e saj të jenë të bukura pa nënshtruar një masë rregullash që ndikojnë, por që mori ligjësish që penetrojnë të çajnë ndjeshëm në rrugën poetike dhe të paraqitet arsyeja dhe ideja nga mendje-poetika, që e fikson apo e pajis me një formular për kohërat, brezat dhe më gjerë, themi se kjo poezi është e mbarë. Është e vërtetë se gjuha është më shumë një simbol për të zbuluar thelbin e pyetjes retorike në poezinë e poetes, se sa një stimul në kuptim apo në pritje të përgjigjes, dhe është totalisht në përputhje me bukuritë e diskursit të vetë bukurisë së fjalës, të cilat zakonisht janë thjesht të tërheqin vëmendjen e bukurive të objekteve dhe të ideve që signifikojnë; ku edhe simbolet kanë një realitet të ndjeshëm mes tyre në këtë pikë,

ku poezia e kësaj poete vjen si një bukurtingëllimë në seleksionimin tonë, për të cilin apeli i sensit indekson të veçantën ndryshe dhe i lë debatet të hapura, për të kryer edhe këtë funksion më së miri dhe sërish ndryshe. Kështu në vazhdim të këtij studimi do të zgjedh gjuhën e atyre poezive dhe atyre formave vargore, të cilat kanë një mënyrë të ngjashme me të folurit natyror, dhe vijnë në ndjesinë tonë pos leximit të poezive të këtyre tre vëllimeve, si hiri i thjeshtë i artistikes së cituar tek vetë Pol Elyar, pra si 'tinguj dhe ndjesi'; dhe kështu do të quaja rolin e kujtesës absolutisht modest, për ato që ajo, pra vetë 'kujtesa' do të mbajë në memorje dhe këto që kap, dhe ato që do të kalojë dhe rikujtojë nëpër mend, deri sa të bëhet ky seleksionim i pavetëdijshëm në tërë aspektet dhe llojet e shprehjes dhe përpos standardeve të kënaqshëm të arsyes, analizës dhe vetë shprehjes, duke synuar alternativat e (post) modernizmit në poezi.

## LIDHJET FILOZOFIKE DHE KOMUNIKIMI POETIK

Nëse në poezitë e saj është më e lartë arsyeja e komunikimit në një mënyrë që poetja e arrin këtë komunikim nëpërmjet lidhjesh më shumë se lidhje historike, nga lidhje filozofike, është sepse ajo paraqet paharrueshëm llojet ndjesore dhe gjërat përveç atyre që ndikohen nga arsye në rrethana të pakuptueshme, kështu që në thelbin e saj primar edhe cilësia që mbart vetë poezia është më filozofike se sa krijimtaria e varguar gjetkë e në mënyrë të rëndomtë. Është e tillë për shkak se ajo është më afër përvojës sonë që kërkon veprim të menjëhershëm. Poesia e saj prish rëndomësinë konceptuale të përcaktuar nga fjalët dhe ndikohet nga fjalët aktuale në kualitet të ndjeshëm, ku konceptet shihen fillimisht si të vendosura së bashku. Le të konkretizojmë këtë me poezitë e saj që lidhen ngushtë me këtë pikë, ku arsyeja e komunikimit vjen nga gjuha filozofike. Poezitë "Prush i ndezur", "Poema e syrit", "Baladë motesh", "Ku tretën poetët" e mjaft të tjera e marin forcën e komunikimit të tyre nga lidhje që janë më shumë se historike. Janë lidhje që bëjnë këtë poezi të veçantë në llojin e saj. Janë lidhje që vijnë nga ajo që ne konceptojmë dhe jo nga ajo që ne besojmë, ose që ne shohim, si përshembull, gjërat, imazhet, apo dihasim ndikimet shpirtërore që nuk shprehen nën pushtetin e fjalës. Poezi të tilla lartësojnë komunikimin filozofik: "Dalngadalë po shuhen dritat!/Nata bie mbi qytet…/atë çast të ftoj në ëndërr,/ëmbëlsisht më ledhaton./Ndrydhem…une/si zjarr i fjetur/ngulfaten fjalët e ëndrrës,/në të përgjëruarin shpirt./Dhe… sërish ndjej,/të nxehtat puthje prush,/si në ëndërr nga prekja e mallit./Dhe, asgjë s'më shterr ëndrrën,/as loti i pagjumësisë,/as dridhja e trishtimit që më pushton./Po s'të ndal dot furtunë!/ Kur më ik nga ëndrra e brishtë,/përgjërimi rritet në shpirt të prushtë." Kjo ishte

një pamje komunikuese që vjen nga poesia "Prush i ndezur" ndërsa më pashtë po japim përkatësisht atë që ne hasim dhe kuptojmë nga vargjet e poezive "Poema e syrit", "Baladë motesh" dhe "Ku tretën poetët". Poezia "Poema e syrit": "Në ligjërimin e shiut/kur ndjehet melodia e valsit,/ata të dy kërcejnë me ankth/ që të mos pushojë melodia e shiut./Po në çast ndizet jeta/shkruhet poema, në pika shiu/numërohen fatet njerëzore/me onomatopenë e qyqes/kur prek shiu i lodhur vjeshtak./Rinis drita e jetësimit/udhëtimin për në bregun e lotëve.". Poezia "Baladë motesh":"Ikën vite të shumtë…/E shkuar mbeti ajo kohë/kur u deshëm me afsh./Pranë më rije …/që gjumi t'më merrte në shtegtim./Dhe, kur më dridhte ëndrra/buza venitej për puthje,/malli më digjte syrin/loti i dhembjes s'kishte vend,/se pranë më rije ti./Kudo e kahdo hija yte,/me puthje më mbuloje,/sërish kisha etje,/për çastet e bukura me aromë jete./Dikur, krejt u rrënua si kullë letrash./Eh, sa më djeg malli,/dhembja s'ka mëshirë për ne,/as për ndjenjën e dikurshme,/jeton sot për sot./Të lutem, mbyllja shtegun vuajtjes!/Prania e saj është e tepërt./Unë dua vetëm të shuaj mallin/me freskun tënd shpirtëror,/ të të magjeps, t'më duash sa jetën. Dhe së fundi poezia: "Ku tretën poetët": "Tetova ime fle sonte/me bukuri ndjellëse mbi të,/shpirti mbeti i trazuar/kur folenë ngriti trishtimi./As poetët s'di ku mbetën!?/Dikur trumbetonin hymnin e lirisë,/tani as frymëmarrja s'u ndihet./I rrejshëm për qytetin tim/qe malli i tyre,/ lakmuan madhështinë mbi foltore/apo poetët e rënë në arena të luftës,/po vetë s'iu dukën gjurmët,/jeta nën hije qe më e ëmbël se liria."

Në emërtesën e lindur të komunikimit mes sensit dhe atë që shoqëron këtë sens komunikimi, pra lidhjeve filozofike në këto poezi ne ndjejmë afrimin dhe largimin kohësor, pra perceptojmë tërë fenomenin filozofik të vendit, hapësirës dhe kohës. Kështu që kjo dukuri e perceptimit dhe ajo që vjen nga të kuptuarit e materialit poetik në fjalë, diktohet nga mishërimi i përditësisë në gjuhë dhe ide. Është një diktim që mund të shihet ngjashëm me teorinë e Frojdit që sheh fëmijën me shpirt poetik, të ndikuar dhe të mësuar nga niveli intelektual dhe që na duket si shumë e avancuar për moshën, nivelin dhe arsimimin që ka, pra fëmija. Dhe kështu ne e gjykojmë si fëmijë, pa marë parasysh arsyen apo perceptimin e saj. Parë shkurt këtë perifrazim ngushtë edhe me alternativat e (post) modernes ne gjejmë një arsye më të freskët të themi se edhe kur poetja përgjithëson tërë qytetin dhe e vë atë në gjumë "Tetova ime fle sonte", edhe kur ajo sheh personalen si dominuese apo të lidhur me të tërën "shpirti mbeti i trazuar", përsëri është dialektika ajo që ndërlidh komunikimin në poezinë e saj dhe e bën të kuptueshme deri në detaj "jeta nën hije qe më e ëmbël se liria." Poetja e fiton këtë nga natyra e ndikiminit dhe më pás e bën pjesë të perceptimit të përbashkët me elemente sensuale të ndjeshme siç, është 'liria'. …

**Veprat e botuara:**
1. Zejnepe Alili, Peng loti, Tetovë, 1998;
2. Zejnepe Alili, Ëndërr shtegtuese, Shkup, 2000;
3. Zejnepe Alili - Rexhepi, Ujëvara e syrit, Tetovë, 2007;
4. Zejnepe Alili – Rexhepi, Ëndërr shtegtuese (botimi II), Tetovë, 2007;
5. Zejnepe Alili – Rexhepi, Figura e gruas në veprën e Sterjo Spasses, Tetovë, 2009.

Antologjitë (ku eshte përfshirë):
1.Dr. Arif Selmani: Bibliografia e letërsisë shqiptare për të rritur në Maqedoni, 1953-1997, Tetovë, 1998.
2.Hashim Baftiari: Antologji e lirikës së dashurisë – Poetët shqiptarë, Tetovë, 2001;
3.Ahmet Mehmeti: Nektari i shpirtit shqiptar – Antologji poetike për Çamërinë,
4.Poezia art i fjalës – Antologjia e poezisë shqipe, (Manifestimi poetik "Push-kin"), Shkup, 2008.
5.Antologji e poezisë shqipe (Manifestimi poetik "Ditët e Naimit"), Shkup, 2008.
6.Poezia në mes dy verërave (Manifestimi poetik Mbrëmjet Strugane të poez-isë), Strugë, 2008.
7.Poem Betëeen tëo summers. Struga poetry evenings. Shkup, 2008.
Tiranë, 2007;
8.Letërsia shqiptare në Maqedoni, Poezi II, "Mikena", Manastir, 2009.

ANTOLOGJI (Poezi të përkthyera në gjuhën angleze dhe maqedonase)
1.Antologji e poezisë shqipe (Manifestimi poetik "Ditët e Naimit"), Shkup, 2008.
2.Poezia në mes dy verërave (Manifestimi poetik Mbrëmjet Strugane të poez-isë), Strugë, 2008.
3.Poem Betëeen tëo summers. Struga poetry evenings. Shkup, 2008.
Tiranë, 2007.

Rreth krijimtarisë së shkrimtares Vilhelme Vranari (Haxhiraj)

Aristofani thotë, "atje ku është përparimi është dhe atdheu im". Kjo thënie filozofike është edhe një nga udhërrëfyeset e tërë trilogjisë së romanit prej rreth 1000 fjalësh, "Vështroni Meduzën" të shkrimtares Vilhelme Vranari (Haxhiraj). Është një udhërrëfyese e heshtur, por me plagë të ndjeshme në zemër, thuajse në tërë krijimtarinë e saj të bollshme. Plagë që vijnë pikërisht nga ai virtyt i hershëm dhe besim i patundur në përparimin e Atdheut të saj, në begatinë e atij vendi, për të cilin u mohua, u sakrifikua pa shkak e arsye. Kjo duket edhe në fjalën që poeti i mirënjohur shqiptar, Xhevahir Spahiu, thotë: "si mbiemri i shoqes sime të shkollës pedagogjike Vranari, e tillë, e vranët ishte dhe jeta e saj. Duhej kohë

që qielli të hapej dhe Vilhelmja ta kishte fjalën e vet.” (Spahiu: 2006:6). Por jo vetëm kaq për poetin shqiptar “Ajo vjen si Antigona për të qetësuar dhe mjekuar shpirtrat e lënduar të shqiptarëve” (Spahiu po aty). Libra si romani “Dhembje nëne“ të vlonjates, Vranari… shkruhen rrallë…”, thotë shkrimtari nga Kosova, Rifat Kukaj. Dhe në këtë udhërrëfesë letrare autorja me penën dhe mendjen e saj sqaron se vërtet ajo është “krenare që është bijë e Kaninës, pasardhëse e familjes së Gjergj Arianitit”. Për të në vendlindjen e saj është përparimi, aty është Atdheu! Është përparimi, edhe pse ky i privuar për një pjesë si ajo, ‘për gjysmën e shqiptarëve’ siç shprehet vetë autorja, po aq është edhe hapësira dhe vendi në tërësinë e munguar. Në atë hapësirë të së tërës ku ajo u mohua dhe u privua disa herë. Por, edhe pse e tillë rrodhi jeta për të dhe për fatin e saj, ajo “ka ardhur në strofën e shkrimtarëve si një kirurge me përvojë, që me bisturi ka nisur të operojë plagët e vjetra dhe të reja të shoqërisë shqiptare” (Odhise Grillo: 2006:6). Dhe jo më kot vetë autorja i quan këto tre romane ‘psiko-sociale me vlera të mëdha atdhetare, shoqërore dhe artistike’ (Vranari: 2006:8). Duke kapur pikërisht këtë aspekt të psiko-sociales në romanet e saj, apo më saktë në tërë krijimtarinë e saj të pasur në të gjitha zhanret, duhet theksuar se ajo ka lëvruar në poezi, fabula, tregime, skica, novela, letërsi për fëmijë, romane, skenare etj., unë mendoj të trajtoj atë që lidhet më së shumti me shqyrtimin e marrëdhënieve mes modernes letrare dhe narratives historike nëpërmjet udhëtimit në kohë, vend e hapësirë, për t’i afruar lexuesit dhe studiuesve të veprës së saj, njohje më të frytshme të perspektivës dhe psiko-sociales në tërë krijimtarinë e autores Vilhelme Vranari (Haxhiraj). Duke lexuar dhe shënuar kundërshtinë e narratives, duke përdorur analizat historike dhe letrare, unë do të synoj të depërtojë në tërë aspektet psiko-sociale që garanton autorja për të bërë më të lehtë të kuptuarit se si disiplina e letërsisë është zhvilluar në këtë kategori të romanit që u lëvrua në Shqipëri, pikërisht nga kjo kategori shkrimtarësh ‘të quajtur të vonuar’, për arsye të shpjeguara më lart. Në përgjithësi studiuesit kanë theksuar se pikërisht nga ky brez krijuesish, ‘nga kjo magazinë e artë vlerash’, ka ardhur një risi e re në shkëmbimin e vlerave të ndryshme, përfshirë edhe ato psiko-sociale, si një pasqyrë e kthjellët për të
njohur historinë dhe thelbin e saj të konsumuar ndryshe. Shembujt janë plot. Kujtojmë Pjetër Arbnorin, Uran Kostrecin, Visar Zhitin, Uran Butkën, Fatos Kongolin, Agim Mustën, vetë autoren e marë në konsideratë, Vilhelme Vranari (Haxhiraj) etj., dhe natyrshëm kuptojmë arsyen e lartcituar. Pse themi kështu pikërisht për krijimtarinë e shkrimtares Vilhelme Vranari (Haxhiraj)? Së pari, rasti në fjalë duke lexuar veprat e saj, më së shumti trilogjinë e saj, vetvetiu fokuson historinë dhe statusin e saj ndaj këtyre lidhjeve psiko-sociale të his-

torisë si një tekst, më saktë si një tekst letrar, të joshur nga diskursi "letrar" i llojit të ri. Kjo autore, po ashtu edhe autorët e kësaj kategorie, e përdorin rastin e historisë së një gjini disiplinore që del nga ankthi i magazinuar nëpërmjet inkorporimit të dijes dhe njohurisë për rrethana të ngjashme apo sublime të historisë. Për shembull autorja Vilhelme Vranari (Haxhiraj) ka realizuar trilogjinë "Vështroni Meduzën", duke përdorur materiale të marra nga "Arkivi Qendror Shqiptar", "Muzeu Historik i Vlorës", "Biblioteka Kombëtare", "Enciklopedia shqiptare" etj,. Por kjo nuk është thjesht një 'arkivë' për të realizuar veprën e saj. Ajo është një shtysë historike për të fokusuar arkivën e saj të magazinuar në vite në memorien e saj. Ky rast mjafton të shohësh dhe përzgjedhësh brenda nocionit psiko-social tërë vlerat që autorja i përcjell nëpërmjet diskurseve të saj të kuriozitetit, spektakolares, ambientales, afreskes, gotikes, romantikes, sensacionales, që në fakt sipas secilit diskurs përshtaten dhe përshkruhen klasat e veçanta, ngjarjet, lidhjet, nënë-gjyshe-mbesë-nip-bijë-dhëndër, apo edhe më tej me natyrën në takimet në Itali, ku metafizika kryen rolin ndihmës në dobi të këtyre diskurseve. Këtu dalin rrjedhshëm dhe thjesht e saktë të gjitha disavantazhet historike, lexohen profesionalizmat dhe përfitimet që vijnë nga udhëtimi në hapësirë, vend dhe kohë, të cilin shkrimtarja e kryen në mënyrë të përsosur. Është një fakt që vjen nga kjo pikë. Në studimet e mëparshme, apo edhe në kritikat e hershme, shihen baza të ngulitura nga ideologjizmat dhe teori që synojnë kah tendencës së ngurtësimit të materialit tekst në krijimtarinë shqiptare, gjë që edhe sot nëpër gazeta apo fjalime nga kritikët dhe studiuesit e këtyre veprave synohen terma 'eksperimentale' për të dalë nga ajo rutinë e hershme, që në fakt deri diku dëmton edhe krijimtarinë, pasi fjalët e kritikës dhe analistëve nuk kapin thelbin bashkëkohor, por hendekun e daljes nga rutina. Disa, madje edhe autorë e krijues, këtë 'eksperimentalizëm' e pëlqejnë në kritikën shqiptare, sepse u del 'me fjalë-ngrohtësi', por kur bëhet fjalë për daljen e vlerave të veprës, zor se gjen dy fjalë për t'u mbështetur e dalluar njërin autor nga tjetri. Pikërisht këto eksperimentalizma me tendenca post-ideologjike, e kanë sfumuar rolin e diskurseve, madje e kanë kthye në tendenca konfliktuoze.E dyta, është se romani i shkrimtares shqiptare, huazon nga rasti historik një tematikë me vlerë. Trendi në kritikat e fundit ka qenë për të identifikuar dhe vënë në dukje krijimet e saj si 'modele' të shkruara në një moshë jo-relativisht të re, por më tepër kanë harruar se aspekti dhe rasti historik për autoren është një kalibër i mprehur hershëm, që në atë kohë kur ajo studioi, por u privua, kur punoi si mësuese, dhe u harrua për t'iu nënshtruar 'edukimin në kudhrën e kuqe', është një kalibër që tashmë qëllon vetëm në shenjë. Kjo mund të lexohet si një ngjashmëri në tekstet e kritikëve më të fundit si Nancy Armstrong, Lennard Davis, J. Pali, Michael McKeon, dhe

të tjerë që kanë diskutuar rëndësinë e magazinimit të historisë për të prodhuar modele romanesh si këto që shkrimtarja i gatuan me zellin e shpirtit, talentin e saj të mbajtur gjallë dhe vlerat e magazinuara në vite. Rasti i historisë që detajon shkrimtarja, edhe pse kryesisht ka mbetur pa përgjigje nga kritika në promovimet e romaneve të autores, apo edhe në recensat e analizat për krijimtarinë e saj, vetvetiu jep një shembull bindës me narrativin, narrativin që synon zhvillimin e një modeli të ri, që ilustron rëndësinë e retorikës në ndërtimin e strategjive të disiplinës si ndryshim jetik dhe domethënës në shërbim të brezave. Vetë autorja u drejtohet të rinjve të shekullit të ri “jetojeni jetën se është e bukur. Mos u bëni preh e intrigave të kohës së vrazhdë që tjetërson njeriun, mos lejoni, jo vetëm kohën, por askënd që të vrasë shpirtrat tuaj të dëlirë…” Edhe pse me një tematikë ndryshe “Rrëfime në të perënduar” është thuajse një model koherent që buron nga ky subjektivitet i akumuluar. Në këtë libër, ku spikat potenciali intelektual dhe profesional i femrës, njëkohësisht autorja tregon se sa dhunues, i dëmshëm dhe ndrydhës është një stereotip, kur ai pranohet nga vetë ai segment i shoqërisë që gjykohet prej tij.Ky libër ashtu siç thuhet është një hapësirë e hapur për të zbuluar veten si të strukur diku mes mijëra shkronjave dhe pa dashur për të belbëzuar: “Kjo është edhe jeta ime, edhe jotja, edhe e asaj…” Ndaj autorja i ka dhuruar lexuesit: “Një libër për të gjithë“, si në të gjitha librat e saj, edhe kur ajo shkruan për një kategori të caktuar, aty fap përfshihet e gjitha, e gjithë përvoja e saj si një bagraund për të gjithë.

Ajo i ofroi kështu romanit të saj një model i cili del në llojin e trilluar të tregimit si status më vete, dhe përveç nga përpjekja për të përfaqësuar historinë, me një mori ngjarjesh që pasojnë gradualisht nën sytë e saj udhëtues, dhe që janë organizues hap pas hapi të asaj që lidhet me interesin historik të fateve të Atdheut, të ndërlidhura këto si sublimitetet mbi rëndësinë e madhe.Së treti, formalja dhe evoluimi i përgjithshëm si epikrizë shpirtërore në romanin e saj është afërsisht si një gjurmë jete, dhe ndriçon, atë të një lloji të ri. Ashtu, si një epikrizë psikoanalitike ajo lë gjurmë në një shteg të mbushur nga “kuriozja” si një model ndjeshmërie e epikrizës që përshkroi njeriu i saj, përmes realizimit dhe organizimit të fjalës ‘klinike’, dedikuar për interpretim të saktë të sipërfaqeve, dhe së fundi nektarit të brendshëm Oepidial që konceptohet në psikoanalizën e Frojdit. Pra si një lloj i ri, ai shihet qartë të demonstrojë, një fillesë me lidhje realiste të mbushura me frymë romantike e kritike të autores në bisedat dhe komunikimet e saj, duke argumentuar edhe faktin dhe fatin e tij historik.Së fundi, trilogjia e shkrimtares Vilhelme Vranari (Haxhiraj) ndan një nga shqetësimet kryesore të një lloji të ri: si të tregojë aspektin jetik në mesin e njohurisë që del nga arsyeja e logjikës së vetë autores. Romanet e shkrimtares nuk kanë thjesht

dëshmimin jetik-personal për të rishkruar pjesë të jetës apo riskun e jetës së saj, si një temë më vete, por shërbejnë si një mekanizëm logjik për prodhimin e subjektivitetit në shërbim të lexuesit. Natyrisht, përmes narrativit në tekstin e saj, duke kombinuar njohjet dhe materialet e mëparshme të historisë, ajo fsheh me durim 'autobiografinë', po aq edhe kronikën e vëzhgimit, dhe nuk ndihmon thjesht që të krijojë një imagjinatë, por një të vërtetë historike që nënshtrohet mes penës dhe fakteve sublime të saj, pra sjell modelin koherent që buron nga subjektiviteti i akumuluar nga përvoja i saj. Ndoshta edhe fjala e kritikut të hershëm shqiptar, Kallulli vjen në ndihmë në tërë këtë vlerësim për shkrimtaren, kur deklaron: "Vilhelmja është shkrimtare unikale…Pasuria jetësore që sjellë në mijëra faqe…është mbresëlënëse, autentike, dhe në shumë aspekte e papërfshirë në vepra autorësh të tjerë. Më e rëndësishmja, më e veçanta është interpretimi thellësisht demokratik që ajo iu bën ngjarjeve, personazheve, realiteteve shqiptare. Kjo vlerë e saj ideore-botëkuptimore është një prurje shumë e rëndësishme në letërsinë tonë. "
(Prof. Dr. Adriatik Kallulli, kritik, estet letrar)



**Subjektiviteti i prozës dhe aspekti historik**

Në tërë prozën e saj autorja subjektivitetin e akumuluar nga përvoja dhe jeta e saj e fokuson në elementin femëror, duke peneluar gruan me të gjitha vlerat dhe artificat e saj. Aftësia e saj prozatoreske shpie këtë fokus pastaj nëpër detaje të tjera ku historia është një zhbirim ekuacionesh enigmatike të përfshira në skutat e shoqërisë dhe vetë historisë. Është ajo që Butka dikton publikisht: "Me veprat e saj autorja nëpërmjet mesazheve që jep, i bën një nder kombit. Përmes veprave psiko-sociale, Vilhelmja i bën autopsinë shoqërisë sonë dje dhe sot." (Uran Butka) Duke lidhur aspekte historike që konvergojnë në një pikë, familjen, aspektin e saj ekonomiko-social, apo psiko-social, të tendosur nën fat-pushtetin e parasë, Vranari, përcjell një kronologji temporale risish dhe dikton arsyen e thënies së Hasan Zyko Kamberit për 'pushtetin e parasë". Dhe më pas në tërë përshkrimin artistiko-letrar të shkrimtares problemet që lidhen me paranë janë diçitura jete. Janë të tilla, pasi vetë agresiviteti dhe mondanizmi lustër i një shoqërie problematike i prodhon si të tilla. Janë taksat, që sillen si një kamuflazh i paaftësisë dhe trillit korruptiv qytetar që sillen si fakt, por edhe 'aritmetika racionale' që vjen nën mentalitete kalimtare. Udhëtimi tipik i autores që zbulon këto fakte dhe detaje nuk është një udhëtim i stisur, as edhe imagjinar, por një udhëtim që prudizon aspektet historike duke i pikëtakuar ato me kohën. Kështu vendi, koha dhe hapësira janë tre pika ndërlidhëse që ndeshen ngeshëm në trilogjinë e

autores, po aq edhe në tërë krijimtarinë e saj.
Vranari e shtron të shkuarën duke vënë e në sitën historike, e zbulon të sotmen në tërë shumësin e saj dhe e parapërgatit të nesërmen si një tufë me aromë germash dhe fjalësh plot nektar. Me këtë nektar të mbledhur viteve të jetës së saj plot sakrifica ajo i dëshmon dhe i ridëshmon historisë me penën e saj, por edhe zbulon perlat e shtrenjta figurative shqiptare si 'patkonjtë e kuajve lëshonin xixa dhe dukej sikur nuk e preknin tokën' ("Prolog jete" faqe 133) apo po aty "errësira e kohës më përfshin me terrin e saj" (faqe 66), "nuk mbahet nepërka në gji" (faqe 242) dhe më tej tek romani i dytë "Vështroni Meduzën": "gruaja sjell bukurinë e jetës dhe qetësinë e shpirtit" (faqe 138), "bukuria magjepsëse e natës" (faqe 174) dhe tek romani i tretë nga kjo seri "Dilema e së nesërmes": "mundja gjithë mllefin dhe mallin" (faqe 62), "tjetri të fal gomarin, ti e shikon nga dhëmbët" (faqe 286) etj. Por 'nektari' i dalë nga pena e saj shpërndan farën patriotike shqiptare nga njëri cep në tjetrin, në një gjeografi të gjerë, në një hapësirë tërësisht shqiptare dhe të lidhur me aspektet shqiptare, kur kjo hapësirë i përket të huajës. Në këtë gjeografi është edhe farmia e figurave reale historike që udhëtojnë në hapësirë, vend dhe kohë, e që vijnë në një kronologji të plotë e tepër domethënëse. Në tërë këtë kronologji domethënëse është edhe besimi tek Zoti, besimi që nën fjalën e autores radhit e flet qartë, si psh kur sjedh rastin e Safet Butkës ("Prolog jete" faqe 190): "Unë e çmoj shumë për mendjen e hollë që ka. Njerëz me intelekt të tillë i duhen Shqipërisë, që të eci krahas vendeve të tjera perëndimore. Këtë orientim jep ai. Duke pasur parasysh përbërjen e shqiptarëve me tri besime fetare, ai jep mesazhin e vëllazërimit dhe mirëkuptimit: "Kurrë mos u bëftë Shqipëria pa të krishterët!".



**Lidhjet historike dhe dëshmia prozaike**

Krahas kësaj Vranari sjell herë pas here edhe këngë të hershme me vlera historike. Arsyet e prurjes së këtyre këngëve, janë parantesa që dëshmojnë lidhjet historike të shqiptarëve mes folklorit dhe vlerave të krijuara nga vetë ata. Këngët janë aspekte filozofike që parashtrojnë momente interesante. Këto momente interesante që më pas kërkojnë emergjencën e shkrimtares për të siguruar komplet kuptimin e nocionit filozofik hapësirë-vend-kohë. Ajo në tërë prozën e saj vendos edhe lidhjet e ndryshme historike midis shqiptarëve të ndikuar nga arsyet kohore dhe ndonjëherë edhe pragmatike. Kështu në faqen 122 të "Prolog jete" aspekti historiko-analitik i lidhjeve krushqi-miqësi midis familjeve është dhënë si një aspekt që dikton forcimin e pozitave të tyre politike dhe ekono-

mike. Por këto lidhje janë aspekte, jo thjesht historike, ata janë domosdoshmëri për të theksuar e sqaruar aspektin historik nga kjo pikë, por edhe për të diktuar një nga zërat më në zë të letërsisë femërore bashkëkohore në Shqipëri. Mujë Buçpapaj shton duke plotësuar në mënyrë të fuqishme zërin e saj në letërsinë bashkëkohore: "Duhet të të digjet shpirti si zjarr që t'u thuash të tjerëve diçka. Ky mendim të vjen në mend kur ke përpara librat e njërës prej zërave identikë të letërsisë bashkëkohore shqiptare, të shkrimtares më interesante të letërsisë sonë …" (Mujë Buçpapaj, gazetar. shkrimtar)

Kështu në tërë krijimtarinë e saj ajo dikton një udhëvazhdim të asaj që ne e kemi ndeshur edhe më parë në krijimtarinë shqiptare, sidomos tek shkrimtari ynë Petro Marko. Odhise Grillo në fjalën e tij për këtë pikë shprehet: "Petro Marko s'është më. Por ja, sot e kemi sot mes nesh." (Prof. Odhise Grillo, shkrimtar-redaktor i 11 librave të autores). Zhiti e fuqizon këtë: "Kur Izabel Alende u njoh si shkrimtare, e quajtën Markezi me fustan. Jemi në Vlorë dhe para lexuesit kemi një autore vlonjate. Për analogji, sot para jush kemi Petro Markon me fustan." (Visar Zhiti, poet) Thuajse në mënyrë të përafërt Bubani shkruan: "Zonja shkrimtare me krijimet e saj ka vendosur me gurë të rëndë në themelet e letërsisë shqipe. Vilhelmja ka lindur shkrimtare, nuk u bë sot." (Bubani, shkrimtar) Por, duke përfunduar le ta mbyllim me këtë vlerësim të Gaçes: "Proza e saj është tërheqëse dhe për vetë faktin se ngjarjet dhe detajet ndodhin brenda sferave të shoqërisë. Kjo bën që përfytyrimi dhe mesazhi që ai përfiton vjen më i plotë, i natyrshëm…" (Bardhosh Gaçe: 1998:219)(Fatmir Terziu: Romane psiko-sociale me vlera të mëdha atdhetare)

# VIZIONI NACIONAL I DR. IBRAHIM RUGOVËS

**Nga Naim Kelmendi**
**(Në katërvjetorin e vdekjes së presidentit historik)**

Atëbotë, më 1989, kur u vu në krye të lëvizjes së atëhershme të Lidhjes Demokratike të Kosovës,duke u zgjedhur kryetari i saj,ai mori timon e drejtimit të kësaj partie,duke e drejtuar drejt arritjes së synimeve të larta politike për çlirim nga opupimi klasik serb i atëbotshëm.Ai,në kohën kur u gjend në krye të lëvizjes së quajtur Lidhja Demokratike e Kosovës,mbase është kritikuar nga shumë bashkëkohës dhe intelektualë të tjerë dhe nga rryma të caktuara,që çlirimin e Kosovës nga okupatori serb, e shikonin përmes rrugëve të tjera, por që në të vërtetë nuk e kishin forcën e duhur për arritjen e qëllimit.Disa, nga bashkëpunëtorët, që në fillim,por disa edhe më vonë në rrethanat e atëhershme nën regjimin e egër serb,mbase edhe iu larguan,ndoshta nga mosbesimi se mund të shkonte aq larg në realizimin e qëllimeve dhe objektivave historike ,por edhe ndoshta se filluan të shikonin ndryshe dhe nuk pajtoheshin me rrugën e tij të zgjedhur. Ai, për rrethanat e atëhershme,kishte zgjedhur mënyrat dhe format e ecjes dhe demaskimit të politikës së dhunës dhe represionit serb mbi shqiptarët,me mjete paqësore dhe të jodhunës.Ai,arriti të sfidoi në masë të madhe tërë strategjinë dhe organizimin disavjeçar të Serbisë,e që mund të prodhonte masakër të madhe mbi shqiptarët atëbotë.”Jo,një fitore e Pirros”,nuk na duhet,thoshtë saherë presidenti Rugova,ose “Kosova nuk na duhet pa njerëz”,ose “Serbia po përgatitet për një masakër të madhe në Kosovë”,e thoshte saherë në ish-konferencat e shtypit nga Lidhja Demokratike e Kosovës.ai,atëbotë i pati thënë edhe presidentit Tugjman,se ti vazhdo në rrugën tënde,ngase ne i dijmë punët tona me Serbinë,sepse ne nuk jemi të përgatitur për luftë me Serbinë.Kështu iu kishte përgjigjur atëbotë Franjo Tugjmanit, kur veç Serbia, pas Sllovenisë,ia kishte filluar luftës edhe me Kroacinë. Ai,duke qenë vizionar,dhe duke e ditur se tragjedia e luftës mund t’i sillte pasojat më të paparashikueshme popullit shqiptar të Kosovës, ngase për këtë, Serbia veç ishte e përgatitur me kohë, e zgjodhi rrugën e politikës joviolente për arritjen e qëllimeve politike. Në rend të parë bëri ndërkombatarizimin e çështjes së pazgjidhur të Kosovës. Ai,me politikën vizionare të tij,arriti që atëbotë ta bënte dele të zezë,Serbinë në Ballkan. Atëbotë, përmes Lidhjes Demokratike të Kosovës, u arrit që të bëhej shpallja e

Deklaratës Kushtetuese me 2 korrik 1990, pastaj më 7 Shtator të atij viti, Kushtetuta e Kaçanikut, sikur edhe më 1991, Referendumi për Pavarësi.Mbase këto edhe duhet të mbeten si aktet themelore të shtetësisë, për kujtesën e brezave.U arrit gjithashtu që të organizohej edhe sistemi i arsimit,duke përjashtuar planprogramet e Serbisë,por me planprogramet e Republikës së Kosovës.Pastaj u organizua gjithashtu edhe sistemi i shëndetësisë dhe kështu me radhë. Edhe pse në botë kjo quhej "schatëll diplomacy", rruga me mjetet e zgjedhura të kësaj diplomacie rugoviane,veç kishte krijuar filozofinë e të menduarit dhe të vepruarit ndryshe,pra jashtë çdo sistemi të juridiksionit të pushtetit serb. Mbase kjo edhe shtronte terren të mirë te bashkësia ndërkombatre për përkrahjen e saj të mëvonshme,ashtu sikur edhe ndodhi më vonë nga SHBA-të dhe me bombardimet e NATO-s më 1999.Që në fillim,lideri i lëvizjes së atëhershme, më të madhes në vend, dr.Ibrahim Rugova u drejtua pikërisht në SHBA, për të arritur përkrahjen për Kosovën,dhe në vendin.kampionen e lirisë dhe demokracisë njerëzore,e gjeti përkrahjen politike, dhe nga këtu edhe përkrahjen e botës demokratike perëndimore.Mbase kjo edhe ishte një fitore e madhe e politikës vizionare të politikës rugoviane të kohës. Dhe, pikërisht për këtë edhe ka thënë përgjatë tërë jetës së tij,edhe pas çlirimit të Kosovës, që shqiptarët duhej të kenë miqësi përmanente më SHBA-të.

Politika e menqur e udhëhequr për dekada me radhë nga dr.Ibrahim Rugova, edhe pse nën sundimin e egër serb, arriti që ta demaskonte politikën e aparteidit që Serbia ushtronte përmbi shqiptarët e Kosovës, pra mbi një popull të tërë duarthatë dhe të pambrojtur, duke e privuar nga çdo e drejtë elementare për jetë dhe ekzistencë. Edhe pse kjo vijë politike, nuk ka mbetur pa u kritikuar, në periudha të caktuara,nga grupe dhe  dhe rryma tjera brendashqiptare, politika vizionare dhe largpamëse e dr.Ibrahim Rugovës, ishte ajo që ia shtroi terrenin diplomatik dhe përkrahjen ndërkombëtare edhe luftës së UÇK-së,pa të cilën përkrahje,pra pa ndihmën e NATO-s,vështirë se mund të arrihej çlirimi i Kosovës nga okupatori serb. Ai çdoherë e ka potencuar,duke i treguar atëbotë edhe botës demokratike,se "Serbia po përgatitet për një masakër të madhe në Kosovë".Dhe,kjo vërtet ka ndodhur më vonë gjatë luftës më 1998-1999, kur ushtria dhe policia serbe ushtruan masakra të mëdha anë e kënd Kososvës mbi popullatën e pambrojtur.Edhe pse Marrëveshja e Dejtonit, Kosovën e kishte lënë jashtë, prapë se prapë Bashkësia Ndërkombëtare, më në krye SHBA-të nuk e ka lënë Kosovën, pa përkrahjen e saj, dhe më vonë kjo do të ndodhi në konferencën ndërkombëtare të Rambujesë në Francë. Aty, mbase edhe u nënshkrua fati i Kosovë dhe kapitullimi i Serbisë. Ishin bombardimet 78 ditëshe të NATO paktit që e gjunjëzuan përfundimisht Serbinë,duke e dëbuar ushtrinë dhe

policinë vrastare të saj nga Kosova. Ishte edhe lufta heroike e UÇK-së që dha shembullin e vet në çlirimin e Kosovës, por pa aleancën e NATO-s dhe bashkësisë ndërkombëtare, të jemi realistë, mbase do të bëhej Kosova një Jerusalem i dytë, dhe vetëm një zot mund ta ketë ditur se kur do të çliroheshim. Meqë qershori i vitit 1999 do të shënoi largimin e forcave serbe, ushtrisë, policisë dhe njësive paramilitare nga Kosova, në anën tjetër do të shënojë për historinë më të re të Kosovës, çlirimin definitiv të Kosovës nga okupatori serb.Edhe pse UÇK-ja, kishte përfaqësuesit e saj në Rambuje, dhe atëbotë pas fitorës së luftës, me ndihmën e aleancës së NATO-s, pas lufte do të formohet Qeveria e përkohëshme nga njerëzit e UÇK-së, por jo shumë jetëgjatë, ngase tashmë nën protektoratin ndërkombëtar, ashtu siç e kishte kërkuar dr.Ibrahim Rugova,që Kosova të vihej nën protektorat, më vonë u organizuan zgjedhjet e para nacionale, e nga të cilat edhe dolën institucionet demokratike, por edhe dr. Ibrahim Rugova u zgjodh poashtu president i Kosovës, nga Parlamenti. Edhe pse vetë, kishte përjetuar "shkuarjen "peng, që në kohë lufte,në Beograd, ngase ishte okupuar me tërë familjen nga policia serbe,dhe me dinjitet po ndante kështu fatin me popullin e vet në ato momente të rënda, dhe më pas edhe largimin e tij për sa kohë në Itali, më vonë, dr. Ibrahim Rugova,dhe LDK-ja në krye të së cilës ishte ai,do të jetë bindshëm fitues në të gjitha zgjedhjet demokratike në vend, si për zgjedhjet nacionale,si për zgjedhjet lokale. Kjo aureolë e fitores, në secilat zgjedhje demokratike,do ta përcjellë LDK-në, në krye me liderin e saj historik,dr. Ibrahim Rugova,ngase populli i Kosovës po ia shpërblente kështu dashurinë dhe përkrahjen ndaj tij dhe ndaj politikës vizionare që ai udhëhoqi në krye të LDK-së, më se gjashtëmbëdhjetë vjet, pra që nga koha e pushtimit serb dhe pas çlirimit dhe pavarësimit të Kosovës. Edhe pas pavarësimit të Kosovës, por edhe përgjat tërë udhëheqjes së Tij, dr.Ibrahim Rugova përbënte formatin e një diplomati dhe burrështetasi të kalibrit botëror, kudo dhe kahdo i respektuar dhe i lavdëruar për meritat e tij prej udhëheqësi,jo vetëm shpirtëror, i popullit të vet, por edhe ideologu të lëvizjes paqësore politike. Këtë e arriti vetëm me primatin dhe formatin që përbënte personaliteti poliedrik i tij,e që te populli shqiptar, kishte krijuar me kohë, kultin e vet, i cili kult mbeti i pathyeshëm deri në vdekjen e tij më 21 Janar 2006. Edhe ceremonia e ditëvarrimit të tij, ishte një aureolë në vete, duke mbledhur në kryeqytetin e Kosovës, në Prishtinë mjaftë burra shtetesh,diplomatë botëror,miq të pavarësisë së Kosovës.Dhe, jehona e kësaj figure,jo vetëm për kauzën tonë kombëtare, por edhe më gjerë, do të reflektojë dhe do të zbërthehet edhe për të ardhmen,në mënyrën më meritore nga shumë aspekte.Kjo meritë i mbetet kohës.Ai e ka krijuar Epokën e Tij, që në historinë më të re të Etnisë sonë,do të shquhet si, "Epoka e Ibrahim Rugovës".

# LIDERI HISTORIK I SHQIPTARËVE, IBRAHIM RUGOVA

Ndër aktorët politikë të botës shqiptare, Ibrahim Rugova, lideri historik i shqiptarëve të Kosovës, është padyshim një nga promovuesit e komunikimit politik modern. Jetëgjatësia e imazhit të tij pozitiv nuk mund të shpjegohet dhe kuptohet pa përmasën komunikuese.Ibrahim Rugova shfaqet si një politikan që e kupton se para së gjithash, suksesi i çështjes që ai përfaqësonte, pra i Pavarësisë së Kosovës, do të varej shumë nga imazhi që populli i Kosovës dhe lëvizja e tij do të krijonte së brendshmi dhe së jashtmi. Ai e dinte se kundërshtarët e tij do të përqendronin tërë arsenalin e një shteti të fuqishëm propagandistik, si ish-Jugosllavia, për ta paraqitur këtë imazh të deformuar para opinionit publik jugosllav dhe ndërkombëtar. Në fund të viteve '80, pra në momentin kur nisi aktivitetin e vet LDK-ja dhe Akademik prof.dr. Ibrahim Rugova, shteti jugosllav kishte një pozitë ende të fortë ndërkombëtare për shkak të pozicionit të moderuar që kishte mbajtur regjimi jugosllav i Marshalit Josip Broz Titos gjatë periudhës së luftës së ftohtë. Në ndryshim nga vendet e tjera të bllokut komunist, imazhi ndërkombëtar i shtetit jugosllav ishte pozitiv dhe ndikimi i saj te një sërë aktorësh të rëndësishëm të politikës botërore ishte i konsiderueshëm. Ky ndikim ishte edhe më i madh te grupi i vendeve "të paangazhuara", grup në të cilin ish-Jugosllavia kishte pasur një rol të dorës së parë. Konfliktet etnike që shkaktuan shpërbërjen e këtij shteti nuk arritën megjithatë ta tronditin plotësisht autoritetin e shtetit, të mbetur jugosllav në arenën ndërkombëtare dhe propaganda serbe e shfrytëzonte me mjeshtëri trashëgiminë pozitive të ish-Jugosllavisë për të zvogëluar efektin negativ të politikës së satrapit serb Sllobodan Miloshevïçit. E vetëdijshme për këtë trashëgimi pozitive, kjo propagandë u përpoq të bindte opinionin publik ndërkombëtar se armiqtë e shtetit jugosllav ishin kombet e tjerë të ish-Jugosllavisë, d.m.th. kroatët, sllovenët, boshnjakët dhe shqiptarët, dhe se ishin pikërisht ata që kërkonin t'i jepnin fund eksperimentit multietnik jugosllav. Në përpjekjet për vizatimin e portretit të keq "të armiqve", portreti më i keq, padyshim u rezervohej shqiptarëve.

Akademik prof.dr.Ibrahim Rugova që në krye të herës shfaqet me një vizion politik dhe një imazh krejt tjetër nga ai i propaganduar nga kundërshtari. Vizioni politik: rezistenca paqësore. Imazhi: një popull paqësor që kërkon me këmbëngulje, por në mënyrë demokratike, të drejtat dhe liritë e njeriut, një popull që kërkon të drejtën e shkëputjes nga ish-Jugosllavia si të gjithë popujt e tjerë të

ish-Federatës Jugosllave. Rugova e di shumë mirë se një imazh dhe një vizion i tillë ishte krejt i përkundërt me stereotipet që kishte krijuar dhe që synonte të krijonte pushteti serb për shqiptarët. Sipas propagandës serbe, por edhe sipas disa prej, stereotipeve mbizotëruese për shqiptarët në Evropë, shqiptarët paraqiteshin terroristë, të paqytetëruar, myslimanë fanatikë. Në shërbim të prodhimit dhe të përhapjes së këtij imazhi ishin mediat e ish-Jugosllavisë, institucionet arsimore dhe kulturore, Akademia e Shkencave të Serbisë, diplomacia me të gjitha institucionet e saj dhe një rrjet i tërë organizmash të tjera qeveritare dhe joqeveritare, që ushtronin veprimtarinë e tyre në ish-Jugosllavi dhe jashtë saj.

Zgjedhja e rezistencës paqësore nga ana e liderit gjithëkombëtar Ibrahim Rugovës si rrugë për të mbërritur te Pavarësia ishte një strategji që e befasoi kundërshtarin. Ajo ishte një risi dhe u prit me simpati nga opinioni publik i brendshëm dhe i jashtëm dhe e vuri në vështirësi të mëdha regjimin e Milosheviçit. Ajo u bë edhe më joshëse, pasi kontrastonte shumë me realitetin e një Ballkani të përfshirë nga luftërat dhe konfliktet. Një lëvizje paqësore në një vend që ziente nga konfliktet e armatosura ngjante e çuditshme, por pikërisht për këtë arsye do të tërhiqte vëmendjen e mediave, të diplomatëve, të intelektualëve. Por rezistenca paqësore, përveçse një strategji politike, ishte edhe një operacion imazhi. Duke e hequr pistoletën nga dora e palës shqiptare, ai e bënte më të madh efektin e armës në dorën e palës tjetër, më mizor kundërshtarin, më të dallueshëm fajtorin. Tek e fundit një tablo me dy luftëtarë të armatosur, mund të jetë epike, por e bën të vështirë qëndrimin etik të publikut, ndërkohë që një tablo me dy dyluftues, kur njëri është i paarmatosur e tjetri i armatosur, nuk le vend për dilema. Duke zgjedhur rezistencën paqësore, Ibrahim Rugova kishte shmangur portretizimin e deformuar të tij dhe të lëvizjes së tij, kishte shmangur mundësinë që portretin e tij ta vizitonte pala tjetër në konflikt.

Rugova e dinte se komunikimi politik modern ishte jo vetëm komunikim i ideve, por edhe i imazhit. Dhe mbi të gjitha i imazhit. Ai e kishte të qartë se vizioni i tij duhej konkretizuar. Dhe ai i ofron një formë konkrete vizionit të tij politik dhe ky ishte portreti i tij. Intelektuali avangardist i viteve ‘60-‘70, studenti i Roland Bartit, njohësi i mirë i kulturës moderne dhe i asaj shqiptare (studiuesi më i mirë i Bogdanit), shqiptari elegant dhe i brishtë, ishte simboli më i mirë i mundshëm i një kauze radikale, por që synonte të realizohej me një projekt politik paqësor. Bashkimi i këtij vizioni me portretin e tij do të shndërroheshin në përfaqësimin më autentik të rezistencës shqiptare të Kosovës. Nëse NATO, e drejtuar nga amerikanët, nuk e pati aq të vështirë sa ç’pritej për të mposhtur hezitimin e disa vendeve evropiane dhe për të hyrë në luftë kundër ish-Jugosllavisë në vitin 1999, kjo ndodhi edhe falë imazhit të Rugovës dhe lëvizjes që ai përfaqësonte.

Imazhi i tij prej njeriu paqësor, i dha formë imazhit të një populli të tërë si një popull paqësor dhe e bëri shumë të perceptueshëm për Perëndimin idenë e një populli të viktimizuar nga barbaria serbe. Nga lëvizjet e shekullit të njëzetë, asnjë prej lëvizjeve nuk ka pasur përfaqësim më modern dhe të menduar se rezistenca e shqiptarëve të Kosovës me Rugovën. Ndikimi i tij në opinionin publik ishte i ngjashëm me ndikimin e Nelson Mandelës.

Pasi ofron si vizionin ashtu edhe portretin, ai fillon komunikimin sistematik të këtij vizioni dhe të këtij portreti. Vizioni është i njëjtë, portreti po ai. Ibrahim Rugova e di shumë mirë se që një mesazh të depërtojë në mendjen e njerëzve duhet të jetë i qëndrueshëm në kohë, të ketë koherencë logjike dhe të jetë i thjeshtë. Ai s'pushon së dërguari mesazhin e tij të formuluar gjithherë në të njëjtën mënyrë: Zgjidhja më e mirë e problemit të Kosovës është krijimi i një shteti të pavarur dhe neutral të Kosovës, të hapur si ndaj Shqipërisë ashtu edhe ndaj Serbisë, me një protektorat të përkohshëm civil ndërkombëtar. Ai asnjëherë nuk harronte të theksonte se një gjë e tillë do të realizohej me ndihmën e vendeve evropiane dhe SHBA-së. Përsëritja e të njëjtave mesazhe për gati dhjetë vjet, të vendosura në të njëjtin dekor dhe të shqiptuara nga i njëjti person, i cili gjithmonë shfaqej para mediave me pamje të qetë, me një buzëqeshje të lehtë, me kostumin e zi me kravatë të kuqe, me shallin e mëndafshtë mitik e kishte një funksion dhe funksioni ishte ky: identifikimi i çështjes së Pavarësisë së Kosovës, mes shumë çështjeve të mëdha të pazgjidhura etnike të botës. Rugova me sa duket e ka zgjedhur me vetëdije një formë të tillë të ligjërimit politik. Ai ka një regjistër të kufizuar, por efikas, të zgjedhur në përputhje si me karakteristikat psiko-sociale dhe kulturore të publikut, ashtu edhe me rrethanat e komunikimit. Të shprehurit e tij siç thotë studiuesi, Sabri Hamiti, merr formën e "elipsës". "Kjo mënyrë komunikimi - thotë Hamiti, në një anë jep mesazhin themelor të pastër e të saktë pa zhurma retorike, nga ana tjetër i jep mundësinë bashkëbiseduesit për të imagjinuar mesazhin e vet plotësues.

Nevoja për qartësi dhe thjeshtësi të mesazhit politik, përveçse nga vetë specifika e komunikimit politik, buronte edhe nga rrethanat e komunikimit. Për një kohë të gjatë, Rugova i përcillte mesazhet e veta politike nëpërmjet konferencave periodike të shtypit dhe nëpërmjet komunikatave të qendrës për informim të LDK-së, duke pasur pak ose aspak media në dispozicion për përpunimin dhe shpërndarjen e mesazheve të veta politike. Pas fillimit të rezistencës paqësore nga ana e shqiptarëve, regjimi i Milosheviçit u përpoq të mbyllte çdo kanal komunikimi mediatik të strukturave të kësaj rezistence me publikun shqiptar dhe me opinionin ndërkombëtar. Kështu më 5 korrik 1990, trupat e posaçme të ushtrisë serbe nxorën me dhunë nga redaksitë e studiot e këtij institucioni 1.300

gazetarë, regjisorë, kameramanë e punonjës të teknikës. Në të njëjtën kohë u pushtuan edhe radiostacionet lokale: në Prishtinë e Prizren, në Pejë e Gjakovë, në Ferizaj e Gjilan, si dhe 2 transmetuesit radiotelevizivë të Kosovës në Golesh e Cvilen. Në të vërtetë sulmet kundër medias shqiptare ishin dendësuar që në javën e parë pas formimit të Lidhjes Demokratike të Kosovës (23 dhjetor 1989). Më 5 shtator u ndalua botimi i gazetës "Rilindja". Më 22 tetor 1992 u bastis edhe Ndërmarrja e Shitjes e sistemit të Rilindja. Pasuria e saj u grabit. Në të njëjtën kohë u krijua ndërmarrja serbe Panorama. Edhe shtypshkronja Rilindja, në mars 1999, kaloi në pronësi serbe me emrin e manastirit ortodoks Graçanica. Regjimi i Sllobodan Milloshevicit ndaloi edhe revistën "Drita", të vetmin organ shtypi të kishës katolike shqiptare. Mungesën e mediave ai e përballon me thuktësinë dhe saktësinë e mesazhit. Faktin që mediat janë të kontrolluara nga kundërshtarët e tij, nga serbët, ai e përballon me qartësinë e mesazhit. Vetëm në këtë formë, mesazhi i tij mund të shkonte drejtpërdrejt tek publiku dhe mund zvogëlohej mundësia e manipulimit të tij.

Komunikimi politik i Ibrahim Rugovës është një dukuri për t'u studiuar. Ai është komunikim që mbështetet njëherësh në imazhin dhe idenë. Ligjërimi i tij politik është i kursyer, por efikas. Rugova dinte të përdorte mirë fjalët, por akoma më mirë heshtjen. "Heshtja - thotë një studiues italian - ka një rol të madh në komunikim. Ajo ndihmon në kuptimin e të thënës, në diferencimin e kuptimeve"2. Përveç kësaj, heshtja funksionon nganjëherë si një fushë kuptimore e hapur ndaj çdo interpretimi. Në njëfarë mënyre, ajo është si faqja e bardhë që i lihet në dispozicion lexuesit në fund të librit për t'u mbushur nga vetë lexuesi. Por heshtja dhe fjala te  Ibrahim Rugova kanë të bëjnë para së gjithash me sensin e masës. Ai e kishte të zhvilluar me tepri sensin e masës dhe kjo e bënte atë të ishte i dëgjueshëm, si nga populli i tij, ashtu edhe nga faktori ndërkombëtar.

Sensi i masës reflektohet në regjistrin e komunikimit, në komunikimin joverbal, në veshje, madje edhe në shfaqjet dhe në qëndrimin e tij publik. Tek sjellja politike e Rugovës mishërohen dy parime themelore të komunikimit publik, të artikuluara nga Gofman në librin e tij, "Mënyrat e të folurit": a) Kur je në plan të parë mos qëndro në këtë pozicion as shumë, as pak dhe, b) ndrydhe brenda vetes çdo formë armiqësie.

Studiusi shqiptar Mark Marku,thotë " Pak nga pak, Akademik Ibrahim Rugova u shndërrua në ikonë dhe komunikimi i tij politik mori përmasat e komunikimit religjioz. Në vitet e fundit, ai mori përmasat e një lideri shpirtëror fetar: populli e adhuronte dhe i bindej deri në vetëmohim, të huajt e kishin pikë të vetme referimi, opinioni politik ndërkombëtar e identifikonte një popull të tërë me imazhin e tij. Ligjërimi i njëtrajtshëm formal dhe përmbajtësor i dhanë çështjes

së Kosovës trajtën e një dogme fetare dhe liderit të saj pamjen e liderit të një feje të re. Kjo qe arsyeja pse ai qëndroi kaq gjatë në politikën e një vendi dhe që mbijetoi tre periudhave të vështira, që të gjitha së bashku përbëjnë një sprovë të madhe të personalitetit politik: diktaturën komuniste, represionin dhe gjendjen e luftës, demokracinë",thotë Mark Marku.

# LETËRSIA SI “AKSION” KOMUNIKIMI

*(Një libër kritik për krijimtarinë e shkrimtarit Flori Bruqi.)*

**Nga Rajmonda MALEÇKA**

Flori Bruqi është njëri nga shkrimtarët që ka shkruar njërën nga letërsitë më interesante në Kosovë, veçanërisht në prerjen kohore të viteve 90-të e në vazhdim, me çfarë është bërë prezent një nga zhvillimet më të rëndësishme jo vetëm për Kosovën, por të gjithë Ballkanin. Në problematikën historike, etnologjike, diplomatike e emblemuar nga të gjithë analistët historik dhe ato të kohëve të vona si “nyja gordiane e Ballkanit”, letërsia e Flori Bruqit është interesante dhe e elementuar si letërsi bashkëkohore me të gjithë problematikën e saj qoftë ajo brenda letrare dhe ajo jashtë letrare.

Një korpus romanesh, të cilët në librin kritik që pritet të botohet në Tiranë së shpejti, vlerësohen si detaje të realitetit shqiptar, në kushtet e një klime kolonialiste, hedhin dritë të mjaftueshme në prerjet historike të një populli të sakrifikuar dhe të kryqëzuar për një çështje të hershme dhe hyjnore. Të gjithë konfliktet hyjnore kanë në themelin e vet raportet me lirinë. Flori Bruqi ndihmon në “paradigmën” për ta kuptuar “legjendën e mbijetesës”, gjithashtu dhe atë temën biblike të dhimbjes.

Raportet që letërsitë kanë me popujt dhe tokën në të cilën ato kanë gjetur rrënjët e fjalëve dhe të mendimeve, të kujtesës dhe të nevojës për të ditur se kush është atdheu, liria, njerëzit e lashtë dhe njerëzit e lirisë, kanë prodhuar gjithmonë letërsi që ju kanë rezistuar kohërave. Një letërsi është e mirë, është nënprodukt i një realiteti të madh njerëzorë, kryesisht nga ky raport dhe nga jetëgjatësia që ajo i ka programuar vetes.

Pjesa më e madhe e letërsisë së shkruar në Kosovë, veçmas nga gjysmë e dytë e shekullit që sapo lamë pas, është ndërtuar përmes një raporti ekzistencial i elementuar në subjekte, ngjarje, personazhe dhe struktura të shkëlqyera vertikale dhe horizontale me çfarë krijuesit e Kosovës i kanë bërë shërbimin kulturës shpirtërore dhe asaj të kujtesës kolektive, duke qenë e orientuar shpirtërisht.

Ekzistencializmi është një konsekuencë e njohur për të jetuar, i cili është shfaqur dhe e ka pjesëtuar veten në letërsinë artistike më shumë se sa në shumë fusha të tjera të dijes dhe të filozofisë. Tek shqiptarët ky lloj raporti ka qenë shumë më herët se sa Hajdegeri të shpallte doktrinën e ekzistencializmit. Nëpër prerjet e këtij ekzistencializmi, shkrimtari Flori Bruqi ka arritur t’i “shkulë” kohës

shumë personazh të tipizuar mrekullisht, shumë ngjarje me të cilat i bëjnë prezent epokën, protagonizmin historik, të cilat janë elementë të dukshëm të procesit letrarë.
Studimi kritik për krijimtarinë artistike të Flori Bruqit e karakterizon autorin si një krijues unik në kushtet e një letërsie të re dhe specifike, e cila u shkrua në Kosovë në rrethanat e një kompleksi totalitaro-kolonial, e cila ishte e kushtëzuar të ishte me një simbolikë të qëndrueshme, por të realizonte një komunikim real. Në kohët totalitare dhe ato që inspirohen prej tij, apo janë nënprodukt i tij, komunikimi ka një rëndësi të madhe, i cili lidhet me strategjinë e mbijetesës. Kosova, të paktën për një shekull është kushtëzuar për mbijetesën e saj, pasi mbi të njëri nga kundërshtarët e saj të vjetër praktikoi mbi të gjenocidin, etnocidin dhe shfarosjen e zhdukjes në masë.

**a. Letërsitë si prerje të kohërave**

Studimi kritik për krijimtarinë e Flori Bruqit si shkrimtarë merr në konsideratë romanet e tij të cilët nyjëtojnë kohët më emblematike të Kosovës. Bruqi ka arritur të sjellë personazhe, realitete njerëzore, situata, ambiente dhe klimë shpirtërore autoktone, të cilat bëhen të kapshme nga të gjithë kategoritë e lexuesit. Letërsia ka një qëllim të njohur, ajo synon të realizojë një komunikim sa më të gjerësishëm dhe sa më selektiv. Marrëdhënia që letërsia krijon me lexuesin është më e shtrirë dhe më e gjerësishme se sa njoftimi që përcjellin llojet e tjera të komunikimit dhe të letërsisë dokumentare apo dhe asaj historike.
Bruqi arrin të krijojë një raport kompleks të të gjithë llojeve të komunikimit me kohën, njerëzit, relacionet e nevojshme të shoqërisë në saj të tipave, karaktereve, ngjarjeve dhe të lëndës letrare, aq më tepër të gjinisë së romanit, duke e shndërruar të në "aksion". "Aksioni" i komunikimit, kryesisht përmes një letërsie të ngjarjeve të hapura dhe të përjetuara, ka përmbushur njërin nga kushtet më sendërtare të letërsisë artistike, duke qenë njëra nga pasqyra më besnike ku njerëzit kanë parë fytyrën e vet dhe historia ka shtuar faqet e librit të saj të madh të etnisë, kombit dhe të autoktonitetit të tij.
Romanet dhe krijimtaria artistike e Flori Bruqit, sjell prerjet kohore të zhvillimeve të fund-shekullit të kaluar kryesisht, në një realitet të kushtëzuar njerëzore, ku duken hapur marrëdhëniet koloniale të kolonizatorit si sundues i egër dhe i papërmbajtshëm në egërsinë e vet dhe të një realiteti njerëzorë, i cili i referohet thelbit të tij që nga lashtësia deri në ditët tona. Drama dhe personazhet, aksioni i ngjarjeve dhe definicionet psikologjike, të cilët tipizojnë zhvillimet sociale

dhe historike të asaj ku merren dhe autori e gjen lëndën letrare, janë si dukuria e formimit të ortekëve që zmadhohet dhe marrin fuqi në rrugëtimin e vet. Bruqi kujdeset t'i ruajë konvencionet e kohës së tij dhe të personazheve të tij.

**b. Letërsitë si vazhdimësi historike**

Çështjet kombëtare kanë rrënjë të thella në problematikën e tyre për t'u bërë letërsi për arsyen e njohur të tyre. Letërsia artistike i ruan ngjarjet historike ndryshe arkivave, ndryshe dokumenteve historike, ndryshe historisë, ndryshe kronikave dhe ndryshe gjithë llojeve të tjera të kujtesës. Letërsia artistike i mbush me gjak dhe shpirt ngjarjet historike, i mban ashtu dhe i ruan po ashtu. Letërsia artistike i ka kodet komunikatave më të gjerësishme dhe më shpirtërore se sa të gjithë zejet e tjera të kujtesës dhe të revokimit njerëzor. Letërsia artistike nuk i konservon as ngjarjet historike, as ato njerëzore, as dhe personazhet e tyre, përkundrazi ajo arrin t'i bëjë pjesë të konvergjencave të zhvillimeve.
Personazhet e njohur dhe real të Shekspirit të madh, historia i ka fosilizuar, i ka konservuar deri në gjendje bazike, ndërsa shkrimtari i madh përmes letërsisë i ka sjellë ato në marrëdhënie me të gjithë kohët, pavarësisht sa të zhvilluara dhe të avancuara ata kanë qenë krahasimisht me kohën e personazheve real, prej të cilëve Shekspiri e mori "tharmin" e tyre.
Thuajse 10 romanet e Flori Bruqit dhe libri më i mirë i tij, "Guxim shqiptar", i cili është ndërtuar si një organizëm unik, me marrëdhënie dhe kumte vertikale, horizontale dhe diagonale dhe që është një libër për të gjithë, përbëjnë një realitet të veçantë letrarë, qoftë për tematikën po ashtu dhe për profilin letrarë që autori ka paraqitur. Dhe kjo është kaq e vërtetë, sa të zë shumë pak kohë fizike ta absorbosh në leximin e parë këtë lloj krijimtarie, por është ndryshe kur atë kërkon ta zotërosh.
Shkrimtari Flori Bruqi përmbush parimin themelorë të letërsisë si krijim, pasi ajo (letërsia artistike) nuk e përkufizon kohën që zë brenda vetes, por e pasqyron atë përmes zgjedhjes dhe seleksionimit të ngjarjeve, personazheve tipik dhe e bën të komunikueshme me të gjithë kohët. Kjo sjellje elitare dhe e zgjedhur i bashkëngjitet dhe përvetësohet

**c. Metafora ekzistenciale e jetës**

Duket se Flori Bruqi është një shkrimtar, i cili arrin ta gjejë letërsinë dhe gjendjen e tij krijuese, qoftë në një realitet në të cilin flitet për vdekjen, pritet vdekja,

dhe, ku të gjithë lajmet që shkojnë e vijnë kanë të bëjnë po me vdekjen. Baladat e vjetra dhe ato të reja qoftë dhe për ta mundur vdekjen, kanë qenë dhe do të jenë më tragjiket në historinë e njerëzimin. Epi i Gilgameshit duket se i ka thënë të gjitha që nga koha kur ai u krijua dhe deri sot.
Ka kërkuar dhe ka gjetur personazhe, të cilët kanë plotësuar kapacitetin real dhe atë përtej vetës, që shkrimtari i ka bërë pjesë të një pune, frytet e të cilës jetojnë gjatë. Jetojnë më shumë se një shtëpi, më shumë se një mundim, më shumë se të gjithë gjërat e tjera më të sofistikuara, që njerëzimi është përpjekur dhe ka luftuar ta "mbajë" kohën, ta sundojë atë.
Koha nuk mund të sundohet kurrë, ajo zotërohet dhe të gjithë këtë e kanë bërë shkrimtari me letërsinë, që nga kohët antike deri sot. Letërsia e mirë e "mban" kohën, ajo e merr atë mbi shpinë, siç mund të marrësh mbi shpinën e devesë dhe një shtëpi, e përcjell nga koha në kohë. Asnjë teknologji tjetër sado e sofistikuar të ketë qenë ajo nuk ka arritur ta bëjë këtë, përveçse letërsia dhe shkrimtari.
Shkrimtari Flori Bruqi ka kërkuar ngjarje dhe ato i ka gjetur në jetën e njerëzve të tij, në jetën e armiqve të historisë dhe të popullit të tij. Ka qenë një ngjarje që ka shëtitur nëpër të gjithë rrugët e vendit të tij, nëpër rrugët e fisit të tij, prag më prag shtëpie. Ai, shkrimtari është nxënë me atë ngjarje, është rritur dhe pjekur me të. Një pjesë të saj e ka marrë në shpinë si ajo deveja nëpër shkretëtirë, një pjesë tjetër e ka "bërë" burrëri për ta përballuar jetën.
E gjithë krijimtaria e Flori Bruqit është një mega-metaforë e ndërtuar "metonimikisht" në raportet e njeriut me njerëzit dhe e qëndresës me ekzistencën. Studimi kritik mbi krijimtarinë e Flori Bruqit arrin ta elementojë të gjithë strukturën artistike të cilës i "perimetrohet" dukshëm ç'e ka motivuar atë dhe pse ka qenë e tillë. Krijimtaritë universale vijnë përmes thjeshtësisë së vet, por e mbajnë të tillë temat universale, për të cilat njerëzimi ka pasur, ka dhe sot do të ketë përjetësisht nevojë. Studimi kritik për krijimtarinë e Flori Bruqit prek dhe çështjet e tjera të letërsisë që është shkruar dhe po shkruhet në Kosovë.
Tiranë,20.2.2010

# KUVENDI I ISNIQIT, I NJË SHEKULLI MË PARË, SOLLI BESËLIDHJEN SHQIPTARE

**Nga FLORI BRUQI**

Në kuadër të kremtimit të njëqind vjetorit të mbajtjes të Kuvendit të Parive shqiptare të udhëhequra nga atdhetarët e devotshëm të lëvizjes kombëtare shqiptare me në krye gjeneralin shqiptar Isa Boletinin, qëllimi i të cilit ishte organizimi sa më i fuqishëm i një rezistence kundër perandorisë Osmane dhe Lidhjes së Besës te Verrat e Llukës në fshatin e rezistencës të Lëvizjes kombëtare shqiptare- fshatin Isniq, me datën 3 prill 2010 nën patronatin e Institutit të Historisë të Kosovës u kremtua njëqind vjetori i Kuvendit të Isniqit.
Manifestimi i kësaj date me rëndësi historike dhe kombëtare filloi në ora 10 në qendër të fshatit, u bënë homazhe pranë lapidarit të dëshmorëve të kombit, kurse në ora njëmbëdhjetë në praninë e shumë qytetarëve të komunës së Deçanit, Prishtinës, Tiranës, Shkupit, Shkodrës, Ulqinit dhe vende tjera të trojeve shqiptare u mbajt Akademia solemne ku u fol për rëndësinë historike dhe kombëtare të Kuvendit të Parive të Isniqit- ku u mor vendim historik për fillimin e rezistencës shqiptare, kundër perandorisë osmane dhe Lidhjes së Besës te Verrat e Llukës.
Është shënuar dhe përkujtuar të shtunën “100 vjetori i Kuvendit të Isniqit”, të Deçanit. Ky përvjetor i historisë sonë kombëtare kishte bashkuar autoritete të Qeverisë së Kosovës, partive politike, kryetar komunash të Dukagjinit, të Malësisë së Gjakovës, Plavës dhe të Gucisë, të Rozhajës, punëtorë shkencorë të Institutit të Historisë, pjesëtar të familjes së Heroit tonë Kombëtar Isa Boletini e shumë qytetarë.
Akademinë kushtuar këtij jubile e ka hapur Rasim Selmanaj, kryetar i Komunës së Deçanit, i cili në fjalën e tij ka përkujtuar përpjekjet për liri të të gjithë brezave, duke nënvizuar se “kurorë e të gjitha këtyre përpjekjeve ishte lufta e shenjtë që solli lirinë dhe pavarësinë e Kosovës”.
Ndërkohë nga tezat dhe kumtesat që janë lexuar për kontributin e Isniqit në Lëvizjen Kombëtare Shqiptare është thënë se Kuvendi i Parë, që u mbajt në Isniq në fillim të muajit prill të vitit 1910, ishte dhe mbetet njëra nga ngjarjet me të rëndësishme të Lëvizjes sonë për çlirimin kombëtarë, Kuvend burrash, të luftës

për liri dhe identitet kombëtar. Kuvendi i një shekulli më parë solli Besëlidhjen Shqiptare "Verrat e Llukës. Në emër të Qeverisë së Kosovës, zëvendëskryeministri Hajredin Kuçi ka thënë se "datat si kjo na rikthejnë kujtesën në vlerat e madha të historisë". Ndërsa, duke folur për rëndësinë e këtij jubileu, ai ka cituar fjalët e Isa Boletinit para 100 vjetëve, kur kishte thënë "ndihem mirë kur Shqipnia është mirë". Kuçi ka shtuar se tani po ndihet mirë Shqipëria, Kosova dhe mbarë shqiptaria, kurse Kuvendin e Isniqit e ka quajtur "Kuvend burrash, të luftës për liri dhe identitet kombëtar". Në kumtesën e tij të gjatë lidhur më rëndësinë e "Kuvendit të Isniqit", Frashër Demaj ka folur në emër të organizatorit të kësaj akademie, Institutit të Historisë së Kosovës.
"Kuvendi i Isniqit, i kishte paraprirë Besëlidhjes shqiptare, prej ku pastaj shpërthyen kryengritjet shqiptare ndaj sundimit osman, që ishte kurorëzuar me pavarësinë e Shqipërisë". Ai tutje ka përmendur figurat më emblematike të kryengritjeve shqiptare, si Isa Boletini, Idriz Seferi dhe të tjerë, të cilët bashkë me kryengritësit kishin shënuar fitore në shumë beteja.
Një kumtesë për ndriçimi e kësaj periudhe e ka lexuar edhe historiani Shkodran Imeraj. Kurse Naim Prelvukaj ka folur në emër të shqiptarëve të Plavës dhe të Gucisë, prej nga ka përcjellë mesazhe të bashkimit të trungut shqiptar, kurse i ka bërë thirrje Kosovës që, siç tha ai, "ta kthejë kokën edhe nga kjo pjesë e shqiptarisë", kurse Nuredin Ahmeti, kryetar i Komunës së Bajram Currit, ka kërkuar unitet të shqiptarisë sikurse që ishte edhe fryma e kuvendeve dhe e luftërave për liri.
Në emër të isniqasve, një artizanale me emblemën e këtij jubileu, i është dhuruar pasardhësit të kësaj familje patriotike, Xhavit Boletinit. Ndërkaq, në vendin ku është mbajtur Kuvendi, njëqind vjet më parë, në Kullën e Osdautajve, është bërë zbulimi i pllakës përkujtimore, nga përfaqësues institucionesh qendrore, komunale dhe të familjes Boletini.
Isa Boletini (1864- 1916), atdhetar i shquar, strateg popullor, organizator e udhëheqës i lëvizjeve për çlirim e bashkim kombëtar, Hero i Popullit. Lindi në fshatin Boletin të Mitrovicës, në një familje me tradita patriotike. Në moshën 17 vjeçare mori pjesë si luftëtar i Lidhjes Shqiptare të Prizrenit në betejën e Slivovës (22 prill 1881) kundër forcave osmane. Përkrahu Haxhi Zekën dhe atdhetarët e tjerë në themelimin e Lidhjes Shqiptare të Pejës (1899-1900) dhe në qëndresën e saj kundër sunduesve osmanë dhe qarqeve shoviniste fqinjë.
Më 1901-1902 u vu në krye të qëndresës popullore në Kosovë kundër ndërhyrjeve të Serbisë, Malit të Zi, Rusisë e Austro-Hungarisë në Shqipëri. Për këtë arësye u thirr në Stamboll, ku u mbajt i izoluar deri më 1906. Isa Boletini përkrahu revolucionin xhonturk të vitit 1908, ishte një nga organizatorët

e Kuvendit të Ferizajt (1908) që luajti rol të rëndësishëm në shpalljen e Kushtetutës. Iu kundërvu politikës reaksionare e antishqiptare të xhonturqve. U dallua si udhëheqës e organizator i kryengritjeve të mëdha popullore antiosmane të viteve 1910-1912. Udhëhoqi luftëtarët në betejat e zhvilluara me ushtrinë turke në zonat Shtimlje-Carralevë më 1910, mbështeti kryengritjen antiosmane të v. 1911, udhëhoqi forcat kryengritëse në zonën Drenicë-Mitrovicë dhe Podujevë-Prishtinë më 1912. Gjatë Luftës Ballkanike në tetor 1912, u vu në krye të çetave të armatosura vullnetare për mbrojtjen e trojeve shqiptare kundër pushtuesve serbë.
Në ditët e pavarësisë, në krye të përfaqësuesve të Kosovës, u ndodh përkrah Ismail Qemalit në Vlorë dhe mori pjesë aktive në organizimin e forcave të armatosura për mbrojtjen e Qeverisë së Përkohshme të Vlorës. Më 1913, si anëtar i delegacionit shqiptar, së bashku me Ismail Qemali shkoi në Londër, ku protestoi me forcë kundër vendimit të Fuqive të Mëdha për copëtimin e Shqipërisë. Më vonë Isa Boletini kaloi përsëri në Kosovë, ku organizoi qëndresën popullore kundër pushtuesve të rinj serbo-malazezë. Duke e kaluar jetën në luftë e përpjekje dhe me urtësinë e tij, fitoi autoritet të madh si udhëheqës popullor. Isa Boletini e lidhi jetën e tij e të familjes me fatin e atdheut, dashurinë e besnikërinë ndaj të cilit e shprehu me fjalët "Unë jam mirë kur asht mirë Shqipnia". Më 23 janar 1916 u vra pabesisht nga shovinistët malazezë në Podgoricë, së bashku me të bijtë Halili dhe Zahidi, nipërit Jonuzin dhe Haliti dhe tre luftëtarë të tjerë.
Quhej Isa Boletini, i njëjti shqiptar nga Mitrovica, që u shfaq në një nga faqet më të ndritura të kombit tonë si krahu i djathtë i Ismail Qemal Vlorës. Ndërsa ngjarja, e njohur mbase nga vetëm një numër i kufizuar të interesuarish, ka në qendër pikërisht ekzekutimin e tij më 23 janar të vitit 1916, saktësisht 92 vite më parë, në Podgoricë, tashmë kryeqytet i Malit të Zi. Bëhet fjalë mbase për një sekuencë, së cilës fare pak i afrohen versione të ngjashme të historisë botërore, qofshin të hiperbolizuara nga fantazistë. Ja skena e papërsëritshme: "I futur në kurth, Isa Boletini qëllohet nga të gjitha anët me plumba, por nuk bie teksa arrin të qëllojë deri në fund mbi ekzekutorët e vet. I bërë sallatë nga predhat, ai nuk shtrihet, nuk nxjerr zë, nuk dridhet, nuk bën asnjë hap pas, si të ishte prej shkëmbi. Dikur plagët e rrëzojnë në gjunjë, por sërish ai arrin të mbajë armën në duar duke qëlluar... Dhe në momentin që dora e djathtë i copëtohet, e kalon revolen në të majtën...".

## Nga Mitrovica në Vlorë, biografia e një shqiptari të madh

Isa Boletini u lind në 15 janar 1864 në Boletin të Shalës, Mitrovicë, në kufi me Serbinë. Në moshën 17 vjeçare mori pjesë në Lidhjen e Prizrenit. Mbështeti rilindësit shqiptarë, veçanërisht për shkollat, madje ndërtoi shkollën e parë në gjuhën shqipe për Boletinin e Shalës. Turqit kërkonin shkatërrimin e Boletinëve dhe veçanërisht zhdukjen e Isës, pasi ata ishin kthyer në kundërshtarët kryesorë të pushtimit. Pikërisht një gjeneral turk, Dervish Pasha, shtypi popullin e krahinës dhe dogji kullën e parë të Boletinëve. Armiqësia ndaj serbëve nis më 1908, kur Isa me njerëzit e vet çarmatos bandat serbe të komanduara nga konsulli rus i asaj kohe, të furnizuara me armë po nga Rusia. Pas Luftës së Parë Botërore turqit, të mbështetur nga serbët vendas sulmuan Boletinin, por nuk ja arritën qëllimit pasi ushtria turke thyhet. Kjo ngriti shumë reputacionin e Isa Boletinit dhe si rrjedhojë me të u bashkuan qindra shqiptarë të tjerë. Në të njëjtën kohë ai rindërtoi kullën si dhe shkollën shqipe, që ruhen edhe sot. Duhet thënë se Isa Boletini ka qenë në krye të kryengritjeve shqiptare kundër serbo-malazezëve, por edhe turqve, nga viti 1901 deri në vitin 1912. Në këtë periudhë emri i tij u lakua e komentua shumë në shtypin e kohës i lidhur me betejat e Cernalevës, Kaçanikut, Shkupit dhe të Kalasë së Mitrovicës, ku gjeti vdekjen edhe konsulli rus që ndihmonte serbët në operacionet kundër shqiptarëve. Në nëntor 1912, për ti shkuar në krah Ismail Qemalit, Isa Boletini i ndjekur nga serbo-malazezët e turqit, përmes një moti të ashpër, e shkurton në kohë rekord largësinë nga skaji më verior i banuar me shqiptarë, deri në Vlorë. Këtu ngarkohet dhe krijon Gardën e parë të Ushtrisë shqiptare duke vendosur rregull në disa zona të jugut e duke mbrojtur zonat e bregdetit nga forcat greke. Më 1913 shkon në Londër si përfaqësues i Ushtrisë shqiptare. Në muzeun historik të Londrës gjendet një portret i tij i titulluar: Gjenerali me qeleshe të bardhë. Më 1915 vihet në mbrojtje të qeverisë së Princ Vidit dhe me mbështetjen e kolonelit holandez Thomson, krijon xhandarmërinë e parë shqiptare. Më 1916 gjendet në Shkodër për të organizuar mbrojtjen nga malazezët, kohë kur sajohet edhe vrasja e tij. Vepra e Isa Boletinit është nderuar në çdo kohë në gjithë Shqipërinë etnike. Emrin e tij e mbajnë shkolla, rrugë, lagje e sheshe. Gjithashtu ka një batalion special të ushtrisë shqiptare, aktualisht i instaluar në Irak, që mban emrin e Isa Boletinit.

## Prologu i vrasjes

Vrasësit e njeriut më të fortë në krah të Ismail Qemalit, njeriut që shpalli Shqipërinë të pavarur, ishin xhandarët malazezë të urdhëruar nga qeveria e këtij

vendi, kurse ata që e prenë në besë ishin disa diplomatë francezë. Ishte janar i vitit 1916, pikërisht koha kur trupat austriake pushtonin Malin e Zi, pothuaj pa hasur në asnjë rezistencë. Porse qeveritarët e Malit të Zi, pa u turpëruar nga ky pushtim, pa u turpëruar prej faktit se nuk rezistuan deri në fund, u kujdesën gjithsesi të hiqnin qafe armikun e hershëm, shqiptarin e tmerrshëm, Isa Boletinin, të cilin e mbanin prej disa kohësh të izoluar. Sipas rrëfimeve të një të afërmi të Isa Boletinit, të pasqyruara në librin e Skënder Luarasit "Isa Boletini", botim i vitit 1971, kthesa përfundimtare e jetës së shqiptarit të madh nis me përfshirjen e Kosovës nën Jugosllavinë, sipas vendimeve të fuqive më të mëdha të Evropës në takimin e Londrës më 1913. Në vitin 1915, malazezët pushtojnë Shkodrën dhe legjendës së rezistencës për bashkim kombëtar i mbetet të kërkojë ndihmën e ndërkombëtarëve. Francezët afrohen dhe konsulli i tyre në Shkodër, Bikok, i thotë Isa Boletinit dhe njerëzve të tij që të shkojnë në Ambasadën Franceze në Cetinë, asokohe kryeqytet i Malit të Zi, nga ku do të merrnin vizë për të shkuar në ndonjë vend neutral. Pikërisht këtu nis edhe plani për ekzekutimin e shqiptarit të madh. Njerëz të Boletinit kishin vënë re një lidhje të çuditshme të diplomatëve francezë me ata malazezë në Shkodër, por kjo do u vinte në mendje më pas. Gjithsesi Isa Boletini dhe shpura e tij mbërrijnë në Cetinë dhe më tej bëjnë një vizitë në ambasadën franceze, ku u tregohet një telegram i paraqitur si urdhër i ministrit të Jashtëm francez për t'i nxjerrë në një vend neutral. Ndërkohë, anglezët, më bujarë, e ftojnë Boletinin ta marrin nën mbrojtje, por nisur nga ligjet e maleve, ai preferoi "mikun që i hapi derën i pari". Pak orë më pas, në mëngjes, Isa Boletini sheh se shtëpia ku bujte ishte rrethuar me xhandarë malazezë. Shqiptarët merren dhe dërgohen në Nikshiq, duke u mbajtur gjatë gjithë kohës nën survejim.



**Ekzekutimi**

Thyerja e frontit malazez nga austriakët në të njëjtën periudhë kohe dënon me vdekje përfundimisht Isa Boletinin. Ushtarët malazezë e shoqërojnë atë bashkë me njerëzit më të afërt në Danilograd dhe më pas në Podgoricë. Më 23 janar 1916, në ditën kur malazezët po u dorëzonin kryeqytetin pa luftë austriakëve, duket urdhri për vrasjen e Boletinit dhe njerëzve të tij nuk mund të shtyhej më tej. Ekzekutimi i besohet një njësie ushtarake që kishte për qëllim mbajtjen e rregullit në qytet, deri në dorëzimin e tij trupave austriake. Ja rrëfimi i Tafilit, nipit të Isa Boletinit, që i mbijetoi ngjarjes, sipas librit të Skënder Luarasit: "Nja 80 xhandarë kishin zënë pritë në të dyja anët e urës së Ribnicës, karshi prefek-

turës, afër kishës katolike. Unë me dy vëllezërit, sipas lajmërimit të kasnecit, po ktheheshim për në shtëpi, te axha (Isa), patrulla në krye të urës, që po priste ardhjen e axhës, na ndali. Kur oficeri urdhëron ndalimin, xhandarët me pushkët gati të qëllojnë pyesin: Kush asht Isa Boletini?! Por oficeri ndërhyn duke u thënë: Mos shtini, nuk është asnjë nga këta!". Por që tre vëllezërit nuk kanë mundësi të lajmërojnë Boletinin për vendimin e malazezëve, pasi me përdhunë, nën kërcënimin e armëve mbyllen në një shtëpi dhe mbahen të bllokuar. Në këtë kohë Isa Boletini, vet i tetë, kishte hedhur hapat e parë në dërrasat e urës së Ribnicës pa e dalluar se edhe nga pas krahëve xhandarët e mbyllën udhën që të mos kishte asnjë mundësi daljeje. "Një oficer komandues u kërkon shqiptarëve të dorëzojnë armët, por Isa Boletini kundërshton: Jo besa! S'ja kam dorëzue, as Krajlit, as Mbretit. Dhe nxjerr armën. I pari që shtie ishte njëfarë Pero Buriqi nga Vasoviçi. Menjëherë flakë për flakë përgjigjet edhe Isa Boletini dhe të tijtë me nga dy revolverë në duar. Brenda disa minutave, të rrethuar nga të gjitha anët nga dhjetëra xhandarë, vriten të gjithë, Isa Boletini dhe dy të bijtë, Halili dhe Zahidi, që ishte student në Vjenë, dy nipërit, Jonuzi dhe Halili, Hajdar Selim Radisheva, kunati i Isait, djali i vëllait të Hajdarit, Idriz Bilimi dhe Misin Bala nga Isniqi. Nga ana tjetër mbetën të vrarë tetë xhandarë dhe plagosen dyfishi. Shfaqja u sodit nga disa ministra malazezë të strehuar në prefekturën e qytetit", rrëfen i mbijetuari.

**Sipas Millovan Gjillasit**

Nuk ka ndodhur shpesh që sllavët të shkruajnë me respekt për shqiptarët, aq më pak ata të jugut. Për duket madhështia e Isa Boletinit i ka kaluar caqet. Millovan Gjillas, shkrimtari i njohur disident, në veprën e tij "Toka pa Drejtësi", botuar në versionin anglisht në Nju Jork, në vitin 1958, shkruan me respekt për shqiptarin në këtë vepër të tijën, që shumë e kanë krahasuar të barasvlershme me "Donin e Qetë" të Shollohovit. Ja si e sjell ai momentin e vrasjes së Boletinit: "Beteja e Isës me ushtarët e tij vullnetarë nuk kishte vazhduar shumë, pavarësisht heroizmit të rreptë të shqiptarëve. Nga kjo goditje kishte rënë udhëheqësi i tyre dhe besnikët e tij të devotshëm. Njerëzit më të afërt të Isës ishin likuiduar dhe të tjerët ishin shpërndarë në katër anë. Isa Boletini ishte vrarë, por kishte luftuar trimërisht, madje për një kohë të gjatë, pavarësisht se kishte mbetur i vetëm në rrugë të madhe. Ashtu, i plagosur, ishte ngritur në gjunjë dhe sado që nuk kishte fuqi për të mbajtur pushkën, qëllonte me revole që të paktën të vriste ndonjë prej armiqve para se të jepte shpirt. Babai im ishte turrur me vrap drejt tij dhe

shqiptari i pamposhtur e kishte kaluar revolen në dorën e majtë, por nuk kishte pasur kohë të hapte zjarr. Një ushtar e kishte vënë në shenjë dhe Isa kishte rënë përdhe. Babai ishte afruar me vrap dhe Isa e kishte vështruar me sytë e mëdhenj dhe të përgjakur, kishte thënë çka në gjuhën e tij amtare dhe në atë çast kishte dhënë shpirt. Babai e kishte marrë mauzerin e tij të gjatë me dorezë të stolisur argjendi dhe e kishte ruajtur si kujtimin më të shtrenjtë. Për çudi edhe ne fëmijëve na vinte keq dhe ndienim hidhërim dhe kishim mbajtur zi për Isa Boletinin. Edhe babait i vinte keq, megji-thëse ai ishte krenar që ishte vrarë prej grupit të tij. Ky ishte një pikëllim i veçantë, ishte më tepër një admirim për një hero sypatrembur të Shqipërisë, që kishte luftuar deri në fund në një fushë të zhveshur, në mes të rrugës së madhe, pa iu lutur kërkujt dhe pa falur askënd, ashtu drejt në këmbë, i pambrojtur. Admirimi për të bënte pjesë gjithashtu në pikëllimin tonë. Në qoftë se një njeri duhet të vdesë, do të ishte mirë të binte ashtu siç kishte rënë Isa Boletini. U kujtoftë për jetë nga ata që e panë dhe nga ata që kanë dëgjuar për të! Shumë më vonë ne i patëm treguar babait dhe e ngacmonim për këtë, se kishim lexuar që Isa Boletini kishte vdekur në Shkodër. Babai nuk e pranonte një gjë të tillë. Por për të nuk kishte aq rëndësi nëse ky kishte qenë Isa Boletini vetë, apo ndonjë nga oficerët e tij, kryesorja ishte se shqiptarët që kishin luftuar në atë betejë dhe, sidomos prijësi i tyre, që nuk mund të ishte njeri tjetër veç Isa Boletini, ishte vrarë. Babait i kishin thënë se ky ishte Isa. Dhe kjo mjaftonte për të, fakti i rënies së tij ishte provuar për jetë të jetëve me zjarrin e pushkëve".

## Varrimi

Të marrë në pyetje nga autoritetet austriake, ministrat malazezë u justifikuan se kishin pasur informata se Isa Boletini do të provokonte ngjarje për të djegur dhe plaçkitur qytetin. Sipas tyre, ai ishte vrarë duke sulmuar prefekturën në përpjekje me patrullat e ushtrisë. Organizatorë të drejtpërdrejtë të vrasjes ishin ministri i Luftës, gjenerali Veshoviq, i kunati i Krajl Nikollës, komandanti i Përgjithshëm, gjeneral Janko Vukotiqi, ministri i Punëve të Brendshme, Plamenac, prefekti i Podgoricës, Ramadanoviçi e të tjerë. Trupat e Isa Boletinit dhe njerëzve të tij u vendosën fillimisht në një dhomë të prefekturës, ku u bë edhe identifikimi. Varrimi u bë në Podgoricë dy ditë më pas me pjesëmarrjen e mijëra shqiptarëve banorë të zonës. Nasuf Dizdari nga Shkodra mbajti një fjalim para se arkivoli i Boletinit të futej nën dhe. Gjithsesi askush nuk besonte për vrasjen e Boletinit, pasi nuk ishte hera e parë që lajmet e bënin të vrarë. Po kështu nuk u besua dhe një komunikatë zyrtare e ushtrisë austriake, që jepte lajmin e vrasjes së tij "gjatë një përpjekjeje me malazezët".

# FATOS KONGOLI: “SE SI HYRA NË LETËRSI, PAK KAM ZBULUAR”

**Akademik Defrim Cani**
**Intervista:**

“Se si hyra në letërsi, pak kam zbuluar. Të tërën s’e kam treguar”,- thoshte Fatos Kongoli pasi kishim lënë takimin në Kryesinë e Kuvendit që mbajti për nder të tij kryetarja Jozefina Topalli në kuadrin e Vitit Evropian të Dialogut Ndërkulturor.
Kështu shkruhej në program. Ishin të pranishëm ambasadorë të vendeve ku vepra e Kongolit është përkthyer. Diplomati amerikan John Ëithers me një botim në anglisht të romanit “I humburi” - një roman tronditës dhe i vështirë për t’u matur nga cilido që mendon se do të shkruaje një ditë letërsi - tha se kishte në dorë një vlerë që do ta mbante gjithnjë me gjërat që merr me vete. “Ju e krahasuat me Dostojevskin, kurse unë do të përmend gjithashtu Solzhenicinin”.
Në këto ujëra qëndroi edhe fjala e ambasadores franceze Maryse Daviet, në vendin e të cilës, vepra e Kongolit – përkthyesi i tij në frëngjishte, Edmond Tupja që bëri dje më koncizën e rezymeve, e quan kongoland, një univers realist i ndërtuar mbi të shkuarën dhe të tashmen sikujtesë e asaj që jetohet dhe përjetohet – është përkthyer pothuajse e gjithë. Në vjeshtë del romani i fundit “Jetë në kuti shkrepësesh”. Zonja Daviet e krahasoi stilin e Kongolin me autorë si Albert Kamy apo Primo Levi.
T’i lëmë mënjanë të gjitha këto, tha më vonë Kongoli. Nuk i quan pa vend krahasimet, por ama mbeten shije të individëve. Ai mendon që për të shkruar atë letërsi që njerëzit e krahasojnë me autorë kalibri botërorë, në fund të fundit ka qenë e mundimshme, shumë e mundimshme.
Një roman si “I humburi” është shkruar “me një sinqeritet absolut. Kam provuar shumë dhimbje. Ishte një çlirim.” Ai tregon se e ka shkruar për gjashtë muaj nga dhjetori i vitit 1990 deri tek eksodi i madh kur njerëzit iknin dhe nuk ktheheshin më. Në atë kohë në shtëpinë botuese nuk vinte njeri në punë apo vinin vetëm për të marrë rrogën. Paradite mbyllej në zyrë, pasdite shkruante në shtëpi. E thotë më shumë se një herë që atë roman e ka shkruar pasi ka provuar shumë dhimbje. Sigurisht provoi edhe veten pas gjithë atij akumulimi jetësor dhe kulturor. “Letërsia është një punë e mundimshme. Ajo nuk të jep asnjë lloj kënaqësie. Të do skllav, përndryshe nuk bëhet.”

**Kur keni qenë i lumtur?**

Kam pasur edhe momente lumturie, ç'është e vërteta, po të pakta. Sot për shembull jam ndjerë shumë i lumtur.

**Kush është frika juaj më e madhe?**

Unë, në përgjithësi, nuk më vjen zor ta pohoj, jam një çikë supersticioz dhe kur njeriu lind supersticioz vetvetiu ka shumë frikëra. Frika ime më e madhe? Nuk e di. Por kam një frikë që nuk di si ta shpjegoj nga se më vjen, po mendoj se vjen nga fakti që njeriu është krijesë e vdekshme. Prandaj është edhe qenie e ankthshme. Tani nuk është se kam frikë nga ndonjë gjë konkrete, por kam frikë nga diçka që nuk e di se ç'mund të ndodhë nesër. Jeta ime ka qenë shumë e ndërlikuar, ato frikëra që kam pasur nuk i kam më, edhe mendoj që frikëra të asaj natyre nuk më prekin më. Nuk e di ç'gatuan e ardhmja.

**Cili është kujtimi juaj më i hershëm?**

Unë kam një kujtim që mendoj se duhet të lidhet me moshën 3-vjeçare. Mbaj mend gjyshen time nga babai e cila me sa duket ka vdekur në vitin '46. Unë e mbaj mend atë në shtratin e dhomës ku ishte dhe lëngonte. Mund të duket e pabesueshme, por unë e mbaj mend.

**Cilin person të gjallë admironi dhe pse?**

Kjo është një pyetje shumë e vështirë. Unë admiroj disa persona. Më lejo të mos shprehem konkretisht. Personat që admiroj janë ata që janë të ndjeshëm ndaj dhimbjes njerëzore.

**Çfarë nuk pëlqeni tek vetja?**

Nuk pëlqej një mirësjellje të lindur, në kuptimin jo të qëllimshme por të natyrshme, për të cilën ka momente që më neveritet vetja. Gjithë jetës sime unë kam vuajtur nga ky fakt që nga të tjerët është marrë si dobësi, si kompleks inferioriteti e ndoshta këtu ka një pjesë tësë vërtetës e kjo është gjëja që e urrej më tepër veten time, por që e kam të pamundur të çlirohem prej saj.

**Cila është prona juaj më e çmuar?**

Nuk e kam menduar ndonjëherë, po besoj se nuk mund të ketë njeriu gjë më të çmuar se sa fëmijët e tij.

**Ku do të donit të jetonit?**

E di që përgjigja ime do t'ju duket një sllogan. Unë do doja të jetoja në shumë vende. E kam provuar madje që nuk mund të jetoj në vende të tjera. Përkohësisht po, por jam me aq shumë fije i lidhur me Shqipërinë sa kudo që të vete, prapë këtu do të kthehem.

**Cila është forca juaj më e madhe?**

Vullneti, këmbëngulja.

**Çfarë ju bën të zymtë?**

Shumë gjëra, por mbi të gjitha më trishton mungesa e karakterit kur e vë re tek miqtë e mi.

**Për çfarë iu detyroheni prindërve?**

Në radhë të parë që më kanë bërë kokën. Pastaj tim eti i detyrohem që më imponoi të studioj matematikë; nënës i jam mirënjohës për rreptësinë me të cilën më ka rritur, për kujdesin e rreptë gjatë gjithë jetës së vetë, sepse ajo ka ndenjur gjithë jetën më mua deri sa vdiq.

**Libri juaj i preferuar?**

Ndoshta, ndoshta, "I humburi".
Nga ata që keni lexuar është fjala.
Ka një pafundësi. Njëherë më bënë një pyetje se cilin libër do të kisha dashur të shkruaja. Atëherë i thashë që do të doja të kisha shkruar "I huaji" i Albert Kamysë. Kurse librat që unë i dua, në kohëra kanë qenë të ndryshëm. Mbaj mend kur kam qenë në shkollë të mesme, atëherë sapo ishte botuar "Martin Iden" i Xhek Londonit. Ishte për mua një libër jastëku. Në atë kohë kam qenë i sunduar gjithashtu, sidomos vitet e para të fakultetit, nga Çehovi. Pastaj ka autorë të tjerë që nuk ka kuptim t'i rendis se janë shumë.

**Cila është gjëja më e keqe që ju kanë thënë?**

Shpesh më kanë thënë gjëra të këqija, por nuk dua të flas për këtë. Më kanë thënë gjëra shumë të rënda, sigurisht që s'kanë qenë të vërteta, po unë në përgjithësi nuk kam pasur dashakeqës. Dhe gjërat e keqija i kam dëgjuar nga njerëz që s'më njohin fare. Në një libër timin, e kam shkruar që ndodh të shikosh që urrehesh nga persona të cilët ti nuk i njeh fare edhe një moment ndesh tek këta persona një keqdashje gati gjarpërore. Kjo është e çuditshme.

**Cilit do të donit t'i thoshit më vjen keq dhe përse?**

Do t'u kërkoja të falur të gjithë atyre që më kanë dashur dhe mund t'i kem lënduar. Do t'i kërkoja të falur një personi. Isha pedagog në Institutin e Elbasanit, ku jepja matematikë. Ishte një grua e re, shtatzënë të cilën e kapa me kopje dhe e përjashtova nga provimi. Është edhe një rast për të cilin më vjen keq. Kam rrahur vajzën time kur ishte e vogël, rreth 13 vjeç. Vuaj kur e kujtoj. Nuk më shqitet nga mendja.

**Cila është ajo kënaqësi që ju bën për paradoks të ndiheni në faj?**

Çdo herë që ndihem i lumtur, ndihem fajtor. Sepse jam supersticioz, them e meritoj vërtet apo jo lumturinë. Është diçka e pashpjegueshme, them se ka të bëjë me natyrën komplekse të njeriut.

**Çfarë mendoni për dashurinë?**

Dashuria sigurisht ekziston, unë e kam provuar, është një gjë e përjetshme. Në moshën që jam, unë jam më i kthjellët, po sidoqoftë pa dashuri nuk shtyhet dot deri në fund. Dashuria merr format e saj të ndryshme gjithmonë, dhe gjithmonë ekziston, i jepet njeriut dhe ikën prej tij vetëm kur vdes. Njeriu që nuk jeton me një dashuri, sido që të jetë, e ka shumë të vështirë ta çojë këtë jetë.
Lilin, gruan tuaj shumë rrallë e shohim në ceremonitë për ju. Sot ishte me ju. Na thoni dy fjalë për të.
Po të mos kisha Lilin si bashkëshorte ndoshta s'do të kisha atë qetësi për të bërë letërsi. Realisht them që ajo i është përshtatur egoizmit tim. Shkrimtari shpesh i ka nervat në majë të lëkurës, është një qenie nevrastenike. Lili ka bërë gjithçka që të paktën të ndihem i qetë në shtëpi.

**Nëse do të rishihnit të kaluarën çfarë do të ndryshonit?**

Kam bërë shpesh marrëzira në të kaluarën. Por që të kthehem e ta ndryshoj është e pamundur, kështu që ta lëmë ashtu siç ka qenë dhe pikë. Pastaj ka pasur marrëzi që i kam bërë ngaqë duhej të mbijetoje.

**Si qetësoheni?**

Duke fjetur. Dikur qetësohesha duke pirë. Qyshse kam hequr dorë nga pija, besoj se s'ka mënyrë më të mirë dhe më të pastër se sa të qetësohesh duke fjetur. Unë e ndërtoj jetën në mënyrë të tillë që të jem larg gjërave që të induktojnë stres. Unë e ndjek jetën e përditshme – informohem – por pa qenë pjesëmarrës.

Një thënie juaja për letërsinë që dikur lexonin shumë dhe shkruanin pak, kurse sot ndodh e kundërta u citua sot nga përkthyesi juaj Edmond Tupja. Kështu është saktë?

Më saktë kam thënë: Dikur shumica lexonte dhe ishin të paktë ata që shkruanin. Shkrimtarët ishin minorancë. Ndërsa sot është e kundërta: janë shumë ata që shkruajnë dhe pak ata që lexojnë. Në këtë kuptim, ata që lexojnë janë elitë. Unë jam shumë i nderuar nëse ju më lexoni.



**Cilën do të konsideronit arritjen tuaj më të madhe?**

Gjatë 16 vjetëve të fundit kam arritur të botoj 8 romane dhe që janë përkthyer e bouar në vende të ndryshme të botës. Kam dhe një kënaqësi të fundit që u zgjodha anëtar i Akademisë së Shkencave. E quaj një vlerësim shoqëror.

**Çfarë muzike apo këngë do të donit të luhej në funeralin tuaj?**

Ndoshta "Ëhat a ëonderful ëorld" i Louis Armstrong.

**Si do të donit t'ju kujtonin njerëzit?**

Kështu siç jam.

**Cili është mësimi më i madh që jeta ju ka dhënë?**

Jeta më ka dhënë shumë mësime, shpesh herë shumë të hidhura, të rënda, edhe mësimi më i madh është që të mos e marr veten shumë seriozisht, të jem realist edhe ta marr këtë jetë një çikë me shaka.

**Do të na thoni atëherë një shaka?**

Shakatë janë banale, po kur do s'të vijnë.

# MBI POLITIKËN, GAZETARINË DHE FEMRËN, IKONA E GAZETARISË KOSOVARE, RAMIZ KELMENDI

(INFOSOT) Ehuaaa! Po deri kur, ore, do më ndjekë kjo "famë" imja – s'e di dashamirëse a dashakeqe, për lakmi a për "mbarre" – për femrat. E kam thënë më se një herë – qoftë edhe në gjithë ato përmasa që teprohen dhe ekzagjerohen! – se s'e kam dhe as e kam pasur kurrë për "turp e mbarre" këtë "famë"që më rrah. As dua dhe as më vete mendja, të mbaj tash "leksione" për femrat dhe dashurinë. Janë shkruar me mija libra e thënie për to. Francezi me kohë e ka thënë: pas çdo mashkulli të suksesshëm kërko – dhe do të gjesh – FEMREN!

Pyetje, Ahmet Zeka: Një ide më tëpër se e qëlluar, ku një fytyrë shumë e madhe, e ndritur, udhërrëfyesë, jep mendimin e tij, për të gjithë, na tregon edhe një herë vijën e duhur të jetës.

Ramiz Kelmendi: Mirënjohje, falënderime dhe përshëndetje, i nderuar Ahmet, për këto fjalë sa të lakmuara edhe më shumë të pamerituara.

Pyetje, Loriku: Kam një pyetje për z. Kelmendin: Keni kaluar lloj-lloj etapa në karrierën tuaj si shkrimtar e gazetar. A është nder të punohet sot në politikë për këto parti, që po udhëheqin këtë vend?! Ndoshta pyetja s'ka të bëjë shumë me personalitetin tuaj, por ju lutem shumë, ka të bëjë me vitet që keni dhe me atë që këni përjetuar gjatë këtyre dekadave.

Ramiz Kelmendi: Po, ështe nder. Madje-madje është nder i madh të punohet – sidomos SOT! – në politikë. Po ama (tri herë "Po ama"!) me një dhe të vetmin kusht: të punosh – ME NDER! E, besa, jo më pak, edhe – TE DISH! Sa po punohet me nder dhe sa po punohet me dije, besoj, e di edhe ti. Pa pasur nevojë të shpreh (edhe) unë mendimin tim, që kam kaq vjet që as "fërkohem" me të. Seç kam një droe "të vockël" se kemi sa të duash politika, po jo më pak, në mos edhe më shumë – replika. Dhe një si lloj krushqie për një "punë shumë – pa hije… Dhe një "martesë pa kurorë" (edhe pse me "mësit-ër!) e politikës me mediet. Kështu që kam një hall të madh, me përjashtime, s'do mend: a po na mediatilizohet politika, apo po na politizohet media. Si thua ti? Kam kohë që më mundojnë bukur do pyetje. P. sh.: si s'e paske ditur deri Sot, se ne, shqiptarët e Kosovës, paskëshim pasur, e s'e paskëshim ditur, si injorantë që na ka falë Zoti, se sa shumë politikanë na paska lindur kjo Nëna jonë e Kosovës ("lavatriçja"

e djeshme sipas fqinjit tonë verior)? Kur dolën, ore? Kur u bënë kaq sa u bënë, kur, ku dhe si u shkolluan dhe u politikanizuan kaq shumë dhe kaq shpejt? S'po flas kur na u pasuruan e na u kapitalizuan kaq me hez? Besomë, s'po them se u kam lakmi, se më zili jo se jo. Urimet dhe gjithë të mirat e mia, tuat dhe tonat për gjithë politikanët tanë të merituar, të ndershëm dhe të shkolluar. E kam me sinqeritet të plotë pa asfare ironi. Po seç po më troket në kokë barbarisht, thuaj mizorisht, një anekdotë e dëgjuar në Prishtinë. Shkon një politikan i papunë te një politikan i madh me alamet posti, t'ia gjejë edhe këtij të gjori një palo pozitëz, sepse na qenkësh, heu, politikan me Diplomë, madje me D të madhe. Shumë bukur, "gëzohet" kryepolitikani. Paske kryer alamet fakultet. Aferim! Po, a s'më thua: a ke kryer shkollën fillore? Se, pikërisht tek po shkruaja këta rreshta, lexova shkrimin e alamet gazetari dhe letrari – një nga pak që e lexoj me ëndje dhe që e respektoj shumë – me titull: "MJAFT DOKTORUAM, LE TË MËSOJMË PAK".

Pyetje, Sabriu: Pyetja ime është: Sa ka dallim gazetaria e sotme me atë të viteve të komunizmit dhe sa ndikojnë po qeveritë në gazetarinë e tashme?

Ramiz Kelmendi: Ka dallim, po. Si s'ka. Janë dy sisteme krejtësisht të përkundërta me gazetari që ndryshojnë mjaft. Në vitet e komunizmit, bie fjala, kishim vetëm NJË të përditshme, "Rilindjen", sot i kemi (mbi) DHJETË të përditshme kishim më shumë tirazh, se sot me dhjetë. Në vitet e komunizmit, fjala vjen, kishim më shumë censurë e autocensurë, e sot kemi, pjesërisht (dhe me përjashtime), "më pak". Edhe censurë, edhe autocensurë. Që nuk i (mbi)quajmë më kështu, sepse i kemi më të "moderuara", më të "sofistikuara". Ja që, po të duam të jemi të sinqertë, në "ndonjë" pikë edhe puqen. E sa i përket ndikimit të qeverisë në gazetari, (ku) më gjete mua, Sabri, të të përgjigjem?! Dashke të më armiqësosh me Qeverinë. As më vete mendja. Fare. A po "europeizohemi", a jo? Po të kemi parasysh thënien e Fishtës sonë të Madh…

Pyetje, Xhevdeti – Prishtinë: Dua t'ju pyes, z. Ramiz Kelmendi, lidhur me gjendjen e rëndë të librit dhe të gazetave në Kosovë, sa i përket lexueshmërisë. Pse mendoni se, sot, kur ka kaq shumë libra e gazeta, lexohet aq pak. Kush mendoni se është fajtor, shkrimtarët, gazetarët, lexuesit, apo të gjithë kemi faj nga pak?

Ramiz Kelmendi: Më preke në "tel". Aty ku më dhemb më së shumti. Kjo është pika ime më e dobët. "Debolesa" ime nga më të mëdhatë, që, gati-gati, as e kuptoj dhe, pothuajse, as e shpjegoj. Ore, ke parë ti, a e merr me mend fare, se kemi prekur FUNDIN! Kurrë më shumë libra (edhe në rrugë!), e kurrë më pak lexues. Kurrë më shumë shfaqje e ekspozita, e kurrë më pak shikues. Si shpjegohet, ore, me këtë numër kaq të madh, ta quaj, inteligjencie?! Jo po, po thonë, se "fajin" e

paskërka interneti, "fajin" e paskërka televizioni, "fajin" e paskërka "koha", kjo jona, e sotmja, që nuk na qenkërka e librit, e gazetës, e ekspozitave, etj. etj. Po, asgjëmangut, "fajin" e paskësh edhe gjendja (aspak e lakmuar) – ekonomike? Nuk e mohoj, them unë. Ka nga të gjitha sa më sipër. Në rininë time (të shkuar e të harruar!) rrahnim gjoks e krenoheshim, sidomos para profesorëve, po jo më pak edhe para vajzave!): kush ka më shumë libra e kush lexon më shumë. Sec m'është mbushur mendja se, sot, djemtë e vajzat tona "moderne", konsiderohen se nuk jane "kull", nuk janë "hepi", po t'ua shohësh, qoftë larg, një libër a një gazetë në dore a para vetes, në "kafiqa"! Si thua ti, e ka fajin "civilizimi", apo, siç them unë, c i r i – v i l i z i m i ?
Pyetje, Gresa – Pejë: Kam nderin t'ia bëj një pyetje profesorit. Jam Gresa nga Peja, bashkëvëndëse e profesor Kelmendit. Dëshiroj t'jua marr mendimin se edhe sa kohë mendoni se do të vazhdojë që institucionet tona do t'i shpërfillin njërëzit e kulturës e artit në Kosovë, duke e ditur se juve ju ka shpërfillur, në rend të parë, Komuna e Pejës? A ka shpresë se në një të ardhme të afërt do të vlerësohet puna e secilit krijues pa xhelozi? Ju përshëndes duke ju dëshiruar shëndet. Uroj të festoni edhe shumë e shumë vjet ditëlindjen.
Ramiz Kelmendi: Mjerisht, tri herë mjerisht(!), ke shumë të drejtë. Unë hoqa dorë, publikisht, jo nga vendlindja ime, Peja, po nga, sic thua ti, "institucionet 'tona'". Po si menduakan "këta"? Se bota filluaka dhe do të mbaroka me ta? Po a harrohen, ore, gjithë ata emra aq të mëdhenj e të merituar të këtij trolli e të këtij gjiri, që shkrinë pasurinë e dhanë edhe jetën, për këtë farë "ínstitutializimi" të (ndonjë) institucioni dhe (ndonjë) institucionali mjeran? E harroftë, përgjithmonë, vendlindja ime vogëlsinë time dhe "kontributin" tim. Allaversen i qoftë! Po si harrohen, ore, akademikët Esad Mekuli e Dervish Rozhaja, Musa Haxhiu e Ali Hadri, Osman Imami e Syrja Pupovci? Si harrohen artistët Istref Begolli e Faruk Begolli, Ragip Loxha e Nuredin Loxha, Melihate Ajeti e Kristë Berisha? Si harrohen gjithë ata dëshmorë?! Po a s'është turp për Prishtinën dhe jo vetëm për të – ani ç'turp, se! – t'i mbulojnë glasat, tash e sa vjet, dy monumentet e aq të merituarit Anton Cetta në një oborr pranë Restorantit "Te pishat", pa ia gjetur një vend, qoftë edhe para Institutit Albanologjik?! E ç'të të them më, e mençura Gresa ime?
Pytje, Blerta – Istog: Përshëndetje i ndëruari z. Ramiz Kelmendi. Pjesë e pandashmë e jetës suaj ka qenë edhe dashuria për femrat. Keni shkruar shumë për femrat. Madje e keni thënë edhe publikisht që femrat ju kanë frymëzuar për të krijuar. Si e vlerësoni sot pozitën e femrës kosovare në Kosovë? Sa ka dallim pozita e femrës në ditët e sotme me ato të kohës suaj? Ju dëshiroj jetë të gjatë? Blerta Mumini – Istog.

Ramiz Kelmendi: Ehuaaa! Po deri kur, ore, do më ndjekë kjo "famë" imja – s'e di dashamirëse a dashakeqe, për lakmi a për "mbarre" – për femrat. E kam thënë më se një herë – qoftë edhe në gjithë ato përmasa që teprohen dhe ekzagjerohen! – se s'e kam dhe as e kam pasur kurrë për "turp e mbarre" këtë "famë"që më rrah. As dua dhe as më vete mendja, të mbaj tash "leksione" për femrat dhe dashurinë. Janë shkruar me mija libra e thënie për to. Francezi me kohë e ka thënë: pas çdo mashkulli të suksesshëm kërko – dhe do të gjesh – FEMREN! E pata edhe unë, po, më se një herë (jo vetëm!) frymëzim në letrat e mia. (A ma quan për "xhynah", para Zotit e para robit, moj Blerta, që unë edhe sot, kur, më 21 dhjetor, shkel në ditën e parë të të tetëdhjetave, kam ende mall, lakmi dhe nostalgji për më të mirën e më të dashurën krijesë të botës njerëzore – Femrën (me "F" të madhe!). E sa i përket pozitës së saj sot dhe këtu, më shumë se për p o z i t ë n, do doja të të flas për ci(ri)vilizimin e saj. Kurrë, absolutisht (e jo, marrëzisht – absolutikisht!), kurrë gjatë gati tetëdhjetë vjetëve të mia, femra jonë shqiptare, edhe këtu e edhe matanë "gardhit", nuk ka qenë: më e bukur, më e arsimuar, më e mirë, më e veshur bukur, më e qytetëruar, sa s'ia gjen më shoqen, as ngat bile, jo vec "në rajon". Aq sa ia ka kaluar e bukurosheve greke. E thashë edhe në një TV se na është zbukurar raca shqiptare. S'do mend, mjerisht, jo vetëm po më vrasin syrin, por edhe shpirtin, sidomos ca "Njana nga Ato" (migjeniane), që nuk na ka lënë për zakon i pari. Sidomos më neverit veshja e tyre, fund e krye, pa kurrfarë shije.

Pyetje, Nexhmedin Ymeri – gazetar: I nderuari profesor! Të njoha kaherë. S'e besoj se keni aq vjet, po ju jeni akoma djalosh…Thonë se gazetarët nuk jetojnë gjatë. Ose ju vepruat mençur, ikët me kohë. I bëfshi 100. Mua më mungojnë sot artikujt tuaj origjinalë, që dikur botoheshin në "Rilindja". Megjithatë, do ju bëjë një pyetje me dëshirë që të jeni i sinqertë: Si e vlerësoni gazetarinë dje dhe sot. A kishte më tepër (auto)censurë dje apo ka sot? Me nderime: Nexhmedin Ymeri nga Gjilani

Ramiz Kelmendi: I dashur Nexhmedin Ymeri, shumë falemnderit për konsideratat. Me gjasë, sa i përket jetëgjatësisë së gazetarëve, po, ke të drejtë. Kështu thonë. Po ja që, siç po e sheh, paskërka edhe përjashtime. Falë Zotit… Ndërkaq, lidhur me (auto)censurën, u përgjigja pak më përpara. S'kam ç'them më shumë, ndonëse pyetja jote është jo pak autosugjestive, me "sherr".

Pyetje, Besarti – Vushtrri: Përshëndetje, z.Kelmendi, nga Besarti, nga Vushtrria. Kam një pyetje për ju rreth gjuhës. Çka mendoni për gegënishten. A duhet të futen elementet e gegënishtes në normë, që djali juaj Migjeni i ka proklamuar tash sa kohë. Më intereson a keni ndërruar mendje sa i përket gegënishtes, sepse në fillim keni qenë absolutisht kundër që gegënishtja të futet në normë? Gjithë të mirat.

Ramiz Kelmendi: Së pari, unë kurrë nuk kam qenë "absolutisht kundër që gegënishtja të futet në në normë". Kjo jo – absolutisht. Dhe kam qenë JO, jo sepse, kështu, do ia bëja qejfin ndokuj. JO, sepse, kështu, do dëshmoja dashuri e përkushtim, madje-madje edhe patriotizëm e shqiptarizëm më të madh, për gjuhën "e njësuar", për gjuhën "e përbashkët". Shkurt, për Atdheun. Jo, jo, assesi! Ç'është e vërteta, edhe pse i ftuar, por i ndaluar nga "organet", të marr pjesë në Kongresin e Drejtshkrimit më 1972, unë përqafova, aderova, pranova, zbatova dhe vijoj të ushtroj e respektoj – deri në Kongresin e ri! – pikërisht këtë gjuhë, edhe të "njësuar", edhe të "përbashkët", edhe "letrare", edhe, "në fuqi". Po, i dashur Besart. Kjo – PO! Bëra dhe po vijoj të bëj kështu, siç e kam shprehur kushedi sa herë deri sot publikisht, jo pse pranova të bëhem "muxhahedin" e patriot (lexo: enverist!), por sepse nuk pranova t'ua bëj qejfin – "shkjeve" (të shprehem fishtjançe), sipas të cilëve dhe, për ata, sipas edhe Kongresit të Drejtshkrimit, ne qenkeshim "SHIPTARI", e ata, jo po – "ALBANCI". Se ne paskëshim një tjetër gjuhë, që nuk na qenka aspak "e njësuar"dhe aspak "e përbashkët" me Ata. Se kjo gjuha jonë KËTU na qenkërka "shiptarski jezik", e ajo ATJE, jo po – "Albanski jezik"! Po ama, kjo që më dyshon se mos kam ndërruar mend, jo! Mendtë i kam, them. Po ama që DIKUSH, e sidomos ATJE, ndonjë nostalgjik filokongresist kokëfortë dhe inatçor, nuk lejon edhe sot e kësaj dite – PAS TRIDHJETE E SHTATE KOKRRA VJET, të shkuara dhe të tabuizuara, heu (!), t'i luajë as edhe një presje Standardit '72, po kjo, për mua "mendjendërruar" është edhe më shumë se nonsens, absurd, "qamet" e ç'mos tjetër. Madjemadje edhe një si blasfemi kombëtare, dië si antishqiptarizëm! Të anatemosh dhe të flakësh, tash e 37 vjet, (mbi) gjysmën e gjuhës dhe as të të vete mendja të mblidhesh dhe të korrigjosh e plotësosh gjithcka (e me ç'po e dëshmon koha – jo pak, po shumëçka!), është "xhynah" edhe para Zotit, edhe para robit. Po pse, ore, a kaq të pasur e paskemi Fjalorin tonë sa t'i lejojme vetes të varrosim, të mohojmë, të bunkerizojmë e të zhdukim nga letrat tona shqipe ato mbi dyzet e sa mijë fjalë nga Fjalori i gegërishtes, tashmë i botuar. Mos vallë pandeh kush se gegërishtja nuk qenka SHQIP!? Se nuk u dashka mishëruar dhe – "rreth flamurit" (gjuhës së njësuar) – të jetë, mu si himni jonë – E PËRBASHKUAR? Le të mblidhen, prandaj, sa më parë, kokat më të ndritura të Kombit (edhe pse jemi kaq të vonuar dhe me rrezik sa vjen e më të madh) dhe ta kthejnë edhe gegërishten në parzma të veta. Të përbashkojmë, po, të dy dialektet, të krijojmë një shqipe që do ta pranojnë, do ta mbështesin, do ta duan dhe do ta respektojnë të gjithë shqiptarët kudo që jemi. Ja, i dashur, kaq pata.

Pyetje, Gazmendi: Përshëndetje, zotëri i ndëruar. Cili është çelësi i suksesit për të qenë njeri medial për 60 vjet? Ju uroj shëndet? Përshëndetje, Gazmendi,

Ramiz Kelmendi: Nuk e shpjegoj as vetë, besomë. Por, që ma do zemra të jetë kështu, ma do. Nuk e di, jo, e kam seriozisht: a më ka ardhur ky “çelës” me gjene, që as i di dhe as i njoh, a e kam i “infektuar” nga gazetaria dhe letërsia që më hynë në gjak, nuk e di, nuk e di! Siç nuk e di, a do vdes më shumë si gazetar, a edhe letrar?
Pyetje, Fehmi Maloku: Profesor shumë i nderuar Ramiz Kelmendi. Për fillim dëshiroj t’ju përshëndes me një respekt të veçantë. Jam Fehmi Maloku, ish-student i juaji në “Faik Konica” dhe gjithsesi ndihem shumë krenar që pata fatin të jem student në këtë fakultet – për mua shumë të vecantë – dhe sidomos që isha student i juaji në veçanti. Në këtë rast dëshiroj t’ju bëj një pyetje: Ç’u bë me ju që nuk jeni fare i inkuadruar në Degën e Gazetarisë në UP? A është kjo pasojë e mosinteresimit tuaj për të qenë pjësë e kësaj dege, apo vallë nuk keni pasur kurrfarë oferte, meqë personalisht kam vërejtur një dozë të theksuar të xhelozisë ndaj jush dhe ndaj Fakultetit që ju drejtuamit me shumë sukses, nga ana e protagonistëve të degës së Gazetarisë në UP. Cili është komenti juaj për këte dhë për rolin e degës së Gazëtarisë në UP, e cila, sipas mendimit tim, është themeluar disi për ta hequr nga skena Fakultetin tuaj dhe tonin, “Faik Konicën” e famshëm?!
Ramiz Kelmendi: Edhe kjo, o Fehmi Burri, për mua, është një – me tamam – “plagë”. Një nga “plagët tona” që prej shumë vjetësh i piketoi me shumë pezëm e hidhërim Emri shumë i shtrenjtë i Kombit shqiptar Lumo Skendo, alias Mithat Frashëri i Madh. Nënshkruaj, madje edhe me rrahagjoks, çdo fjali tënde. Por, për “ngushëllimin tënd”(edhe – timin) kam vetëm një shpjegim, që ma ka dëshmuar dhe po vijon të ma provojë (edhe) jeta ime prej afër tetëdhjetë kokrra vjet: Shqiptari – e preka me dorë në Pajtime gjaqesh me Anton Cetten, Mark Krasniqin, Bajram Kelmendin, Azem Shkrelin, etj. – të fal gjithçka, çdo mëkat e çdo të zezë, Shqiptari të fal edhe hakun edhe gjakun. Vetëm një gjë nuk ta fal Shqiptari: SUKSESIN! Ani kush? “intelektuali”, në radhë të parë. Po të jesh më i zoti – nuk ta fal, jo, edhe nqs të ka bir babe e nëne. Ai, VETËM ai, assesi një tjetër, madje-madje as vëllai, nuk guxon të jetë më i suksesshëm, më i realizuar, më i afirmuar, më i njohur, më i dashur e më i çmuar, se – Ai . Mjerisht, për të. Por, asgjëmangut, edhe – për çdo Shqiptar....(Flori Bruqi,AGJENCIONI FLOART-PRESS)

****

***Intervistë me Ramiz Kelmendin, një nga personazhet më të njohura të publicistikës dhe letërsisë kosovare***

**Nga ALDA BARDHYLI, gazeta „SHQIP“**

Ramiz Kelmendi sot, me memorie të fortë, artist, gazmor e humorist!
Kosovën mund ta shohësh në fytyrën e mbuluar nga ca rrudha të lehta të Ramiz Kelmendit. Gjithçka çfarë është orvatur në vendin më të përfolur të Ballkanit që nga vitet ‘50 (atëherë ai ishte 20 vjeç) e deri tashmë kur ky vend po jeton muajt e parë të pavarësisë mund ta shohësh në çdo lëvizje mimike, apo duarsh të njeriut që ka luftuar me fjalë për ta mbrojtur atë. Gati një shekull jete (më 20 dhjetor Kelmendi mbush 78 vjeç) i ngjan një libri të dyzuar mes letërsisë dhe historisë. Një shkrimtar që ka jetuar në një vend të sunduar, që fëmijë është ushqyer me legjenda e mite heronjsh që një ditë do të vinin e do ta shfarosnin "shkjaun", nuk ka si ta ketë letërsinë një rrugëtim për të shpjeguar vetëm njeriun. Njeriu i letërsisë së Kelmendit dhe gjithë brezit që ai i përket është njeri që ndonjëherë ndjenjat për dashurinë apo lirinë, duhet t‘i linte mënjanë për të, treguar rëndësinë për të qenë një komb i lirë, për të treguar se atdhetarizmi nuk është ende një koncept i vjetër... Ai ka jetuar në kohën kur fjalët ishin të ngjashme me armët dhe duhet t‘i përdorje për të mbrojtur Atdheun, atë që Kelmendi e deshi gjithnjë, atë që si të gjithë dashuritë na lëndon një ditë...
"... Me një parantezë, që në krye, një si shpjegim të menjëhershëm: Pejën, qytetin tim të lindjes, dhe Rugovën, vendlindjen e prindërve të mi (Drelajt e babait tim dhe Haxhajt e nënës sime) i kam dashur dhe do të vijoj t‘i dua sa të jem gjallë (shkurtojmë intervistën për shkakun se pleqnarët Dr. Zymer Neziri e Mr. Kadri Mani, ndërmjetësuan shpejt dhe së bashku me Pejë e Rugovë ia organizuan festimin e 77-vjetorit dhe me këtë rast u mbyllën polemikat e mosmarrëveshjet e mëtejme, sërish jemi në paqe të përjetshme):
Rrnoftë Peja!
Rrnoftë Rugova!
Rrnoftë Ramiz Kelmendi!
Por këto "lëndime" nuk i kanë shuar energjitë e Ramiz Kelmendit. Ai vijon të jetë aktiv si profesor në Fakultetin e Gazetarisë së Prishtinës "Faik Konica", si dhe të vazhdojë jetën si shkrimtar.
Ai është autor i librave "Heshtja e armëve", "Shtatë persona ndjekin autorin", "Ahmet Koshutani", "Vija e vrrage", "Kapuç me mëngë", "Syzana", "Letra prej Ulqini" etj.Në një intervistë më poshtë, Kelmendi bën një rrëfim për rrugëtimin e tij drejt letrave dhe e sheh letërsinë shqipe në të dyja anët e kufirit...

Gazeta „SHQIP“: Si do ta kujtonit lidhjen tuaj me letrat. Si u gjend në botën e të rrëfyerit nëpërmjet shkronjave Ramiz Kelmendi?

RAMIZ KELMENDI: Si shumëçka. Edhe si shpërthim. Edhe si domosdoshmëri. Edhe si dyshim/mosbesim. Edhe si sprovë. Shpalli "Rilindja" me të parin konkurs për tregime dhe, meqë punoja në të prej disa kohësh, si reporter i lirë, thashë: pa le të shoh a do të mund të shkruaja edhe me të parin tregim në jetën time. E dërgova me pseudonim, natyrisht. Dhe, do ti, ai mori çmim dhe u botua. Ishte ky tregimi "Barka e peshkatarit", me motiv nga Ulqini, nga e kam dhe romanin satirik "LETRA NGA ULQINI" (1966), në mos veprën më të realizuar, sigurisht më të guximshmen për censurën e asaj kohe, të botuar menjëherë pas Plenumit IV të Brionëve. Tregimi u botua më 28 mars 1954 dhe, që nga ajo ditë e deri sot unë kam plot 54 vjet që nuk iu reshta letrave dhe një "bagazh" prej jo më pak se 37 librave të botuar.



Gazeta „SHQIP“: Ju keni studiuar në Beograd për gjuhë dhe letërsi shqiptare. Kaq vite më vonë, si e gjykoni kohën e studimeve në këtë vend, duke qenë se është një kastë e njohur intelektualësh kosovarë që janë formuar në këtë universitet. Si ishin studentët kosovarë dhe Beogradi i atyre viteve?

RAMIZ KELMENDI: E si do të mund ta gjykoja ndryshe, siç mund ta merrni me mend edhe vetë, sesa shkurt, si një fat në fatkeqësi. Po, po. Pikërisht kështu. Në atë "trohë lirie" dhe "të drejtash" si "pakicë", jo një "kastë", po një numër relativisht i lakmuar nesh, shfrytëzuam këtë privilegj dhe studiuam në Beograd e ca edhe në Zagreb e Sarajevë. Ne në Beograd, në Katedrën e Gjuhës dhe Letërsisë Shqiptare, themeluam edhe shoqatën kulturore "Përpjekja". U bëmë jo pak të gjallë, përkundër survejimit policor. Mbanim, pothuajse rregullisht, mbrëmje letrare. Ndërkohë, për të na "disiplinuar", jo pak nesh edhe na burgosën.

Gazeta „SHQIP“: Çfarë ndodhi kur ju mbaruat studimet dhe u kthyet në Kosovë?

RAMIZ KELMENDI: Nisa punën si reporter i lirë në gazetën "Rilindja". Vijova të shkruaj tregime dhe t‘i botoj në revistën letrare "Jeta e re", nën përkujdesjen dhe ndihmën prindërore të Esad Mekulit. Zura të merrem dhe me përkthime të kryeveprave të letërsisë botërore, të cilat ishin rreptësisht të ndaluara asokohe në Shqipëri, si "Procesi" i Kafkës (1972), "Njëqind vjet vetmi" i Markesit (1978),

"Shakaja" i Kunderës (1979), "1984" i Oruelit (1980), "Daullja e llamarintë" , në 2 vëllime, i Gynter Grasit (1982), "Dhuntia e shqiponjës" i Kastanedes (1986), "Mbi heronjtë dhe varrezat" i Ernesto Sabatos (1987) etj., etj.

Gazeta „SHQIP“: Çfarë e ka provokuar më shumë të shkruarin te ju?

RAMIZ KELMENDI: Në radhë të parë e mbi të gjitha - padrejtësia. Shkelja e të drejtave elementare njerëzore të shqiptarëve nga ana e sistemit. Një si gjenocid. Edhe dhuna, politike e policore, herë më e shprehur, e herë më e kamufluar. Por, gjithmonë e pranishme. Si shpatë e Damokleut. Dhe diçka, akoma më e keqe, bashkëpunimi me policinë deri edhe i ca intelektualëve si ("shqiptarë të nder-shëm" shih romanin tim "SHTATE PERSONA NDJEKIN AUTORIN").

Gazeta „SHQIP“: Nëse do të flisnim për një kulm në letërsinë kosovare, në cilët autorë e vite do ta gjenim atë?

RAMIZ KELMENDI: Si zor të flitet për ndonjë kulm të theksuar. Edhe pse, shumëherë më e lakmuar dhe më e moderuar, krahasuar me realizmin social-ist, letërsia kosovare, sidoqoftë dha jo pak emra mjaft të realizuar, si: Rexhep Qosja, Anton Pashku, Azem Shkreli, Ali Porimja etj.

Gazeta „SHQIP“: Kritikë të ndryshëm thonë se "lufta", apo të qenit gjithnjë një vend i pastabilizuar politikisht, ka bërë që Kosova të ketë një letërsi ku mbi-zotëron atdhetarizmi, legjendat, triumfi ndaj së keqes, mllefi? Sa e ka dëmtuar apo rritur kjo letërsinë?

RAMIZ KELMENDI: S‘do mend se, jo pak, edhe e ka dëmtuar. Po ama, kurrë më shumë se në ato rreth ‘50 vjet të sundimit barbar serbomadh, me synimin e deklaruar për asimilim, shkombëtarizim, dëbim nga trojet e veta dhe pothuajse shfarosje të plotë të shqiptarëve, është nevojitur, doemos, një letërsi me ekzal-tim dhe frymëzim atdhetar, edhe me mite, edhe me legjenda, edhe, pse jo, me mllef? Sado në kurriz të artit të mirëfilltë. Sepse, kur kërcasin tytat, pushojnë muzat, apo jo?

Gazeta „SHQIP“: Si do ta gjykonit letërsinë që bëhet sot në të dyja anët e kufirit (Shqipëri-Kosovë)?

RAMIZ KELMENDI: Sesi më duket. E më duket - më shumë se paradoksale.

Thuaj e pabesueshme. Kurrë më shumë libra, e kurrë më pak letërsi. E sidomos - më pak lexues! Kjo është për t'u vajtuar. Sidoqoftë, unë kam tre-katër (jo më shumë) emra shumë të parapëlqyer andej "gardhit". Që i lexoj me ëndje dhe mezi pres çdo vepër të tyre të re. Nuk dua të zë në gojë emrin e asnjërit prej tyre, por e di se nuk jam i vetmi që ka këto preferenca. Ndërkaq, po të kem parasysh Kosovën, sikur kam mbresën se letërsia kurrë, as edhe në ato kohërat e shkuara të censurës më të rreptë, nuk ka qenë më - e varfër! Mjerisht. Nuk e shpjegoj dot. As pajtohem me këtë gjendje. Rexhep Qosja edhe po vijon të shkruajë e të botojë. Edhe Mehmet Kraja, po ashtu. Pa zënë në gojë Ali Podrimjën e pashteruar. Po më? Jo, jo, nuk jam aspak i kënaqur...

Gazeta „SHQIP": Çfarë ka qenë atdheu për Ramiz Kelmendin dhe a ju ka lënduar ndonjëherë ai?

RAMIZ KELMENDI: Atdhe, për mua, që nga 1941, kur - për herë të parë! - mësova se kam Atdhe, se jam Shqiptar, e jo turk elhamdurilah, e më së paku serb, pra Atdheu, për mua, Shqipëria, ka qenë një si Qabe, diç si Mekë e Medinë për hoxhallarët. Mbi 36 vjet e ëndërrova, e lakmova, s'doja të vdisja pa e parë. Dhe kjo dëshirë m'u realizua nga fundi i vitit 1966. Jo më pak se 15 herë m'u realizua kjo dëshirë vetëm në kohën e Xhaxhit. Dhe, kurdo që kthehesha s'andejmi dhe vinin miqtë e shokët të merrnin vesh si e kisha parë Shqipërinë, unë nuk bëja tjetër pos - gënjeja. Sepse nuk u flisja fare për Shqipërinë që kisha parë në të vërtetë, për Shqipërinë siç ishte, por ngrija në qiell një tjetër Shqipëri - Shqipërinë siç e kisha ëndërruar dhe siç dëshiroja të ishte. A më ka lënduar ndonjëherë, ë? Në qoftë se edhe më ka lënduar/zhgënjyer dhe, për rrjedhojë, edhe kam gënjyer për të DJE, as kam dhe as di si ta shpjegoj "lëndimin" që më vjen nga Atdheu SOT!!! Po si është e mundur, ore, që sot, kur u bëmë dy shtete, kur nuk na pengon as serbi as greku, kur shkojmë e vijmë (si) në shtëpinë tonë, njëqind herë kemi pasur vizita dhe marrëdhënie të ndërsjella, sidomos në fushën e kulturës e të arsimit, Dje sesa sot!!! Këtë s'ia fal Atdheut tim. As shtetit më të ri shqiptar.



Gazeta „SHQIP": Si i gjykoni vendimet e Kongresit të Drejtshkrimit duke qenë se sot ka shumë debate lidhur me gjuhën?

RAMIZ KELMENDI: Kam qenë i ftuar, po, në Kongresin e Drejtshkrimit, por ma ndaloi pjesëmarrjen "Shtëpia e Madhe" (Policia). Sidoqoftë, unë kam qenë dhe mbetem "partizan" i atij Kongresi. Edhe pse, sa vjen e më shumë po bindem

se mbajtja e një Kongresi të ri është më se e domosdoshme.

Gazeta „SHQIP“: Çfarë jeni duke shkruar tani?

RAMIZ KELMENDI: "Shkrova", 12 vjet të shkuara, Fakultetin tim të Gazetarisë "Faik Konica", që nxori një plejadë të tërë gazetarësh nga më të mirët, që mbajnë në kurriz pothuajse të gjitha mediat kosovare. Kam disa muaj që po "shkruaj" shëndetin tim, ndërkohë që pashë vdekjen me sy. Dhe pothuajse e preka me dorë...

# LUFTA E KOSOVËS, U PËRGATITËM EDHE PËR SULME NGA SERBIA

10-vjetori i sulmeve ajrore. Ish-ministri i Mbrojtjes, Luan Hajdaraga, flet për rolin e Shqipërisë dhe përgatitjet për një agresion të mundshëm në mars 1999.

"I kishim marrë të gjitha masat, për të gjitha eventualitetet, për gjithçka që mund të ndodhte, por Serbia nuk i kishte kapacitetet e nevojshme për të ndërmarrë një aventurë të tillë, sepse Shqipëria bënte pjesë në një koalicion shtetesh dhe ne kishim mbështetjen e plotë të NATO-s".

10 vite pas nisjes së fushatës së sulmeve ajrore mbi ish-Jugosllavi, ish-ministri i Mbrojtjes së Shqipërisë në atë kohë, e kujton 24 marsin si një ditë të shënuar, por edhe me tension për qeverinë dhe popullin shqiptar.

Ndërhyrja e NATO-s për të ndaluar gjenocidin serb në Kosovë, kishte patur edhe kontributin e madh të Shqipërisë, që vuri në dispozicion të aleancës gjithçka, por edhe u bë streha e rreth 500 mijë shqiptarëve të dëbuar nga shtëpitë e tyre në Kosovë.

Në një intervistë për "Shekulli"-n, ish-ministri kujton se Shqipëria ishte përgatitur edhe për një sulm të mundshëm nga regjimi i Milloshevicit, pavarësisht se ajo komentohet ende si një aventurë që do t'i kushtonte shumë Beogradit.

Z. Hajdaraga, çfarë do të thotë për ju, si ish-ministër i Mbrojtjes, 10-vjetori i ndërhyrjes ajrore të NATO-s në Kosovë?

24 marsi 1999, do të mbetet një ditë historike për Shqipërinë, Kosovën dhe Aleancën e Atlantikut të Veriut, pasi atë ditë filloi edhe operacioni ajror mbi ish-Jugosllavi, që shënoi një pikë kulmore të operacioneve të NATO-s, dhe në mënyrë të veçantë për zgjidhjen e një krize, që kishte marrë përmasa të jashtëzakonshme për shkak të gjenocidit që regjimi i Milloshevicit ushtronte në Kosovë dhe depërtimit të afro gjysmë milionë kosovarëve nga marsi deri në prill, që u detyruan të linin shtëpitë e tyre.

Ky ishte një vendim vërtet historik, që u mor nga aleanca e NATO-s, me konsensus të plotë dhe që realizoi në bashkëveprim me forcat ushtarake të 6-7 vendeve pjesëtare të NATO-s në atë kohë, që në një mënyrë dhe një tjetër, kontribuuan në këtë operacion, që dha shumë shpejt rezultatet e veta, pavarësisht se ishte vetëm nga ajri, por sa i përket saktësisë së goditjeve dhe dëmeve që shkaktoi, bëri që

regjimi i Milloshevicit, pas pak kohësh, të kapitullonte.
Kjo do të mbetet vërtet një datë e paharruar dhe mbaj mend se atë natë dhashë edhe një intervistë në TVSH, dhe thashë se "Ky ishte fillimi i fundit". Ajo valë operacionesh ajrore, të cilat u bënë mbi ish-Jugosllavi, për fat të mirë angazhoi edhe Shqipërinë.
Ne i kishim marrë të gjitha masat dhe vumë në dispozicion të NATO-s të gjitha mjetet e mundshme që disponónim, të karakterit logjistik, portet, aeroportet, hapësirën ajrore, me qëllim që operacioni i NATO-s të ishte sa më i suksesshëm.
Shqipëria bënte pjesë në programin e "Partneritetit për Paqen", ku kishim aderuar që në 1994-ën, duke dhënë edhe ne një kontribut shumë të vlefshëm në fitoren e NATO-s.

Për të arritur deri këtu, kishte patur një vit masakrash në Kosovë. Cilat kishin qenë reagimet e mëparshme?

Kriza e Kosovës nisi më përpara, që në 1997-ën dhe me kulmin e vitit 1999. Ishin vite kur kriza e Kosovës kërkonte një zgjidhje, sepse kërcënonte jo vetëm paqen dhe stabilitetin në Kosovë, por në gjithë rajonin. Një zgjidhje që plotësonte aspiratat e popullit të Kosovës.
Vitet '98-'99 ishin të mbushura me ngjarje të rëndësishme, ndërsa në territorin e saj ushtronte veprimtarinë e saj edhe UÇK-ja, e cila që nga prezenca e saj në vitin 1997, kishte arritur të bëhej një faktor dominues.
Shqipëria, që i ndiqte nga afër ngjarjet, do të merrte masat e nevojshme dhe të shumanshme dhe u kthye në një faktor të rëndësishëm mbështetës të kauzës së Kosovës për të ndalur gjenocidin dhe dhunën serbe.
Sa ishte në dijeni qeveria shqiptare dhe ju si ministër i Mbrojtjes, për sulmet ajrore?
Ne kemi qenë në një bashkëveprim të plotë me NATO-n, qoftë në aspektin politik dhe ushtarak, pasi bënim pjesë në "Partneritet për paqe" dhe kishim filluar përpjekjet për anëtarësimin në NATO dhe, nga pikëpamja organizative, ne ishim në dijeni të plotë, mund të them edhe për orën e saktë që e dinim, valët e avionëve sigurisht do të kalonin mbi territorin shqiptar, ashtu dhe pjesa dërrmuese e veprimeve ushtarake. Pra, në koordinimin e madh ushtarak dhe politik, nuk po flas për detajet e imëta, Shqipëria ishte plotësisht në dijeni.
Megjithatë, kishte jo pak polemika mes vendeve anëtare të NATO-s për sulmet...
-Po, mund të ketë patur në fillimet e veta, kur u planizua, mund të ketë patur refleksione, apo kundërshti të vogla, por unë, gjatë gjithë kohës kam qenë në

dijeni të veprimeve që do të ndërmerreshin, për arsye se autoritetet me të larta politike dhe ushtarake të NATO-s, vizituan shpeshherë Shqipërinë në prag të sulmeve ajrore dhe, të jeni të bindur se vendimi që është marrë dhe u shpall nga z. Solana, në atë kohë Sekretar i Përgjithshëm i NATO-s, ishte vendosur me konsensusin e plotë të shteteve pjesëmarrëse.
Dhe kjo ishte ndërhyrja e dytë pas asaj në Bosnje-Hercegovinë, por nga shkalla e pjesëmarrjes dhe angazhimit, operacioni i Kosovës do të mbahet mend si shumë i suksesshëm dhe i bashkërenduar. Në sulmet ajrore morën pjesë skuadrone të të gjitha vendeve kryesore si, SHBA, Holandë, Gjermani..

Italia pati shumë hezitime...
Nuk besoj se ka patur hezitime në planin ushtarak, sepse disa nga bazat ajrore, si ajo e Avianos, u vunë në dispozicion të sulmeve ajrore dhe qeveria italiane ishte mbështetëse e këtyre operacioneve.
Kishte patur ndonjë ide që, paralel me sulmet ajrore, të niste edhe ndërhyrja tokësore?
Duhet të keni parasysh se mandati i NATO-s u dha për goditje ajrore, goditje që do të realizonin paralizimin e telekomunikacionit të komandave të ushtrisë jugosllave dhe të organeve të sigurisë, dhe, në rast se këto operacione nuk do të ishin të suksesshme, atëherë ishte parashikuar edhe ndërhyrja tokësore.

Ju kishit informacion atëherë për forcën ushtarake të Serbisë?

Ato nuk janë sekrete, sepse forcat ushtarake serbe mund t'i lexoni në çdo manual dhe janë të ditura dhe ka qenë një ushtri e përgatitur, që kishte eksperiencë. Ajo llogaritej si një forcë ushtarake mesatare, duke patur parasysh madhësinë e vendit, apo ndërhyrjet që ishin bërë nga ushtria serbe në Bosnje.

Çfarë ndihme tjetër dha Shqipëria, përveç ofrimit të lehtësirave aeroportuale?

Do të veçoja operacionet humanitare për mbështetjen e rreth 437 mijë shqiptarëve të Kosovës, që ishin dëbuar nga shtëpitë e tyre, që kërkonin strehë, ushqim dhe trajtim mjekësor.
Mund të them se ishte një gjendje e jashtëzakonshme, sepse rreth 500 mijë njerëz kishin kaluar kufirin dhe ky ishte një problem shumë i madh jo vetëm për ne, por edhe për komunitetin ndërkombëtar dhe ne e përballuam me shumë sukses.

Ju ishit pjesëtar i kabinetit qeveritar atëkohë, si ministër i Mbrojtjes. Çfarë ndodhte në mbledhjet e qeverisë ato ditë?

Mbaj mend se mbledhjet ishin më tepër se të përditshme jo vetëm në qeveri, por edhe në Këshillin e Sigurisë Kombëtare, apo të komiteteve të posaçme që u ngritën në atë kohë pranë qeverisë shqiptare, dhe bëhej mbledhje qeverie edhe në orën 00.10 të natës, sepse situata ishte shumë komplekse dhe kërkonte ndërhyrje të menjëhershme.

Nëse Serbia do të kishte në plan të sulmonte Shqipërinë, ju kishit ndonjë plan mbrojtjeje?

Ne i kishim marrë të gjitha masat, për të gjitha eventualitetet, për gjithçka që mund të ndodhte, por Serbia nuk i kishte kapacitetet e nevojshme për të ndërmarrë një aventurë të tillë, sepse Shqipëria bënte pjesë në një koalicion shtetesh dhe ne kishim mbështetjen e plotë të NATO-s.

Megjithatë, vetëm në Kosovë ishin mbi 40 mijë trupa serbe. Ju çfarë do të bënit nëse ata sulmonin Shqipërinë?

Po, madje do të thosha se ishin edhe më shumë dhe të pajisura mjaft mirë, por ne kishim besimin e plotë se ata nuk do të ndërmerrnin ndonjë aventurë të tillë.

Pra, nuk kishit një skenar alternative, nëse Shqipëria do të sulmohej nga ushtria serbe?

Sipas të gjitha të dhënave që dispononim, Serbia ishte e pamundur që të ndërmerrte një veprim të tillë, sepse do të ishte katastrofale për të.

Pra, ne ishim vetëm me shpresën e NATO-s?

Jo, jo! Ne aktivizuam të gjitha resurset tona, edhe materiale dhe humane, madje një pjesë e mirë e ushtrisë sonë u vendos në brezin mbrojtës, kryesisht në Kukës, Has dhe Tropojë, për të garantuar mbrojtjen dhe integritetin e vendit tonë.
Do të thosha se ushtria shqiptare e realizoi më së miri detyrën në mbrojtje të kufijve, për të mos lejuar asnjë cenim të tyre. Ne morën të gjitha masat që të mos kishte incidente të rënda në kufirin shqiptar.

Anëtarësimi i pritshëm në NATO, a është një shpërblim për kontributin e Shqipërisë?

Padyshim që po.
Është një proces që nisi që më 1992-shin, kur Shqipëria dorëzoi për herë të parë kërkesën për anëtarësim, dhe më 1994-ën u pranua në programin "Partneritet për Paqen". Në vitin 1998 në arritëm që, brenda një kohe të shkurtër, të stabilizonim situatën, pas trazirave të marsit 1997. Pastaj vijuam me programet e anëtarësimit.
Në 1998-1999-ën, filloi aplikimi për planin e anëtarësimit, plani kombëtar MAP, që është një plan konkret marrëveshjesh dhe detyrimesh dhe, deri më 2007-ën u realizuan 7-8 programe të tilla dhe sigurisht që këto ishin detyra shumë të rëndësishme për modernizimin dhe standardizimin e ushtrisë shqiptare, por gjatë kësaj kohe u punuan dhe mjaft dokumente të rëndësishëm, sidomos legjislacioni shumë modern për sigurinë, u realizuan bashkëpunime të frytshme me të gjitha ushtritë e vende anëtare.
Mendoni që, vetëm gjatë luftës së Kosovës, u vendosën në Shqipëri 16-20 mijë trupa të NATO-s, me të cilat ushtria shqiptare bashkëpunoi në mënyrë të shkëlqyer. Të gjitha këto, në gati 18 vite pune, garantuan atë që Shqipëria, më 4 prill 2009, do të jetë zyrtarisht anëtare me të drejta të plota në NATO.

Çfarë ndikimi pati kaosi i vitit 1997 në imazhin e ushtrisë shqiptare?

Ajo ishte një ndër periudhat më tragjike për ushtrinë shqiptare, që pësoi një goditje të jashtëzakonshme, si në moral, imazh dhe prova e kalimit të kësaj krize ishte situata në Kosovë. Ishte një periudhë 2-3-vjeçare, që ushtria të hynte në procesin e anëtarësimit dhe të bënte reforma të rëndësishme, siç ishte realizimi i standardeve në mbrojtje, që ishin shumë të përpikta dhe shumë të nevojshme për anëtarësim.

Çfarë do të thotë anëtarësim në NATO për një ushtri, qoftë edhe në aspektin financiar?

Anëtarësim në NATO, do të thotë që ti të ulesh përreth tavolinës si gjithë të tjerët.
Nejse, këtë e kemi provuar më parë me Traktatin e Varshavës...
Jo, jo, duhet kuptuar se anëtarësimi nuk është dhuratë. Standardet nuk janë vetëm

ushtarake, janë edhe politike, janë standarde në fushën e sigurisë në përgjithësi. Aty hyn Shqipëria me të gjithë elementët e saj.
Plani Kombëtar për Anëtarësim përmbledh të gjithë elementët, nga ushtria te ekonomia, shëndetësisë apo transporti. Buxheti për ushtrinë, që duhet të jetë 2 për qind e GDP-së, u realizua nga Shqipëria, ky është një standard financiar dhe ekonomik.

Mos është një angazhim i tepërt i Shqipërisë me 2 për qind të prodhimit kombëtar për ushtrinë?

Jo është një normë dhe një standard i kërkuar nga NATO.
Shqipëria e mori ftesën për anëtarësim vjet në Bukuresht, tri javë pas tragjedisë së Gërdecit...
Po, por kjo nuk pengoi një gjykim me të vërtet realist, sepse ishin realizuar shumë standarde, pavarësisht nga ajo që ndodhi, sepse vendi kishte një proces të gjatë 18-vjeçar dhe kishte realizuar mjaft standarde.

A ishte kjo një njollë tjetër për ushtrinë shqiptare?

Ka qenë një ngjarje shumë e rëndë, do të thosha me pasoja katastrofike, që kurrsesi nuk duhej të pengonte anëtarësimin e Shqipërisë në NATO.

Kujt do t'ia vinit gishtin si fajtor kryesor për tragjedinë e Gërdecit, pjesës civile apo pjesës ushtarake?

Unë mendoj, në një analizë të shkurtër, se përgjegjësia ka qenë shumë e madhe, për ata që nuk morën asnjë masë për të penguar një tragjedi të tillë. Sigurisht, tani çështja është në gjykatë dhe i takon drejtësisë të japë përgjigje për këto.

# LUFTA E KOSOVËS…

Lufta e Kosovës filloi më 28 shkurt të vitit 1998, pas sulmit jugosllav në fshatrat Likoshan dhe Qirez, në Drenicë të Kosovës. Lufta, nga 28 shkurti 1998 e deri më 23 mars 1999, u zhvillua mes Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës dhe forcave jugosllave.

Ndërsa nga 24 marsi 1999 e deri më 10 qershor 1999, Aleanca Veriatlantike, NATO, me bombardime të përditshme në caqet ushtarake jugosllave, me përkrahjen tokësore të UÇK-së, detyroi forcat serbomalazeze dhe kasapin e Ballkanit, Sllobodan Millosheviç, të nënshkruajë kapitullimin në Kumanovë.

Në këtë luftë u dëbuan 800,000 mijë shqiptarë, u vranë 15,000 persona, nga të cilët 2,400 luftëtarë të UÇK-së, e të tjerët civilë. Gjatë luftës janë zhdukur rreth 5.000 njerëz, fati i shumicës prej tyre është zbardhur deri në vitin 2007, por i madh ka mbetur numri i rasteve të pasqaruara.

Vlerësohet se gjatë luftës në Kosovë (1998-1999), forcat militare dhe paramilitare serbe, kanë vrarë, ekzekutuar apo masakruar në forma më mizore, rreth 15 mijë shqiptarë, ku 90% prej tyre qenë civilë të paarmatosur. Në këtë periudhë kohore janë përdhunuar afër 20 mijë femra shqiptare.

Gjithashtu, mësohet për rrëmbimin e mbi 3 mijë shqiptarëve, ku pas luftës, një pjesë e tyre u gjetën nëpër varrezat masive në Serbi, ndërsa akoma nuk dihet për fatin e 2087 të tjerëve.

Sipas një përllogaritjeje, gjatë periudhës kohore mars 1998 - qershor 1999, njësitë kriminale dhe artileria e rendë serbe kanë shkatërruar dhe djegur, pjesërisht ose tërësisht, rreth 1.100 vendbanime shqiptare, kanë plaçkitur, djegur e shkatërruar mbi 200.000 shtëpi, banesa, lokale afariste, punëtori zejtare, fabrika, shkolla, biblioteka, monumente kulturore-historike, objekte kulturore, shkencore, fetare, etj.

# NAIM KELMENDI: ME NJERËZ TË KORRUPTUAR KEMI SHTET TË KORRUPTUAR

Intervistë ekskluzive për "Kosova e re " me poetin, publicistin, gazetarin e mirënjohur, Naim Kelmendi,nga Kosova , i cili raportoi edhe nga lufta e Kosharës me 1999(Dashnim HEBIBI,shkrimtar nga Zvicra)

Naim Kelmendi: Me njerëz të korruptuar kemi vetëm shtet të korruptuar "Shkuarja ime për të raportuar nga lufta, atje në Koshare, ka ndodhur dikund kah fundi i saj, edhe pse atëbotë askush nuk e kemi ditur se do të ishte fundi i saj.Unë kam shkuar nga Zvicra,meqë atëherë jetoja në Zvicër, edhe përkundër rrethanave të mia shëndetësore të atëbotshme aspak të përshtatshme.Mirëpo ishte thirrja e lirisë në ndërgjegjen tonë, ajo që na ka mobilizuar si shqiptar kudo që ishim. Ajo,koha e raportimit nga lufta e lavdishme e Koshares,nga atje ku u çrrënjos me luftë përgjithmonë kufiri shqiptaro-shqiptar, nga luftëtarët e lirisë,në krye me arkitektët e asaj lufte, heronjtë Sali Çeku dhe Agim Ramadani,do të mbetet përgjithmonë në jetën time si diçka e shënuar"-tha ndër të tjera z.Kelmendi.

Z.Kelmendi, jeni një gazetar, poet, publicist i njohur, kudo që ka shqiptarë dhe e dimë, se krijuesi nuk rri rehat, por si duket kohëve të fundit, Naim Kelmendi, ose është duke punuar diçka në qetësi, ose nuk po mundet ta gjejë frymëzimin. Si qëndron puna?
Naim Kelmendi:Kjo që po thoni në pyetjen tuaj,mbase në një farë mënyre edhe është e vërtetë.Unë disi kam bërë një tërheqje(pauzim) nga paraqitja ime publike,vetëm të përkohëshme,e që për vite me radhë ka qenë tejet dinamike,do të thosha.Nuk është se nuk e kam thënë fjalën time publike në raste të caktuara.Kam pasur paraqitjet e mia herë pas here, korrespondencën me lexuesin,në forma të ndryshme,shumë herë përmes shkrimeve publicistike,apo ndonjëherë me shkrimet letrare të botuara nëpër gazetat tona këtu në Kosovë,Shqipëri etj. Përkundër kësaj që thashë,unë edhe kam krijuar.Kam përfunduar një vepër të re poezish,e që mund të them se pos krijimeve të tjera,poezia zë vendin kryesor në krijimtarinë time,është vokacioni im krijues.Poezinë e kam pasur dhe e kam bashkudhëtare të jetës. Gjithashtu kam punuar në romanin e ri(një ndër të tjerët) në krijim,në një libër me tregime,të shkruara nëpër vite, e kështu me

radhë,mbase duke menduar se mund të botohen në një kohë të afërt.

E thashë për të gjetur frymëzimin, meqë në këtë kohë, që gjithçka është politizuar, poeti e ka të vështirë që të mos i japë sëmundje politike vargut.
Si e komentoni Ju?
Naim Kelmendi:Thënë të drejtën,politizimi e ka vërshuar jetën tonë,ngase këtë e kanë krijuar rrethanat në të cilat jemi gjendur ne si popull,dhe kështu edhe vetë krijuesi,në vorbullën e ngjarjeve dhe rrethanave.Mbase edhe është thënë,se muzën poetike mund edhe ta mbysë politika,por këtu kam qenë i kujdesshëm. Poezinë dhe politikën i kam parë dhe përceptuar si të ndara,dhe mbase kam luftuar vazhdimisht në botën e krijimit, që ajo,pra,politika,të mos e vrasi poetikën.Duhet thënë se poetika e politizuar është poetikë e ditës,e kohës dhe e rrethanës,por jo edhe e një jete më të gjatë.Këtu është ai kufiri që i vë politizimi artit dhe fjalës së shkruar,dhe pikërisht këtu duhet ai kujdesi i krijuesit të vlerave,që t'i ruhet ndikimit politik.

Keni punuar gazetar me vite të tëra, si në Kosovë dhe Zvicër, por keni raportuar edhe nga lufta e Kosovës. Na thoni dy fjalë, se si është të raportosh nga lufta edhe pse e kuptojmë se nuk është edhe e lehtë të përgjigjesh?
Naim Kelmendi:Shkuarja ime për të raportuar nga lufta, atje në Koshare, ka ndodhur dikund kah fundi i saj, edhe pse atëbotë askush nuk e kemi ditur se do të ishte fundi i saj.Unë kam shkuar nga Zvicra,meqë atëherë jetoja në Zvicër,edhe përkundër rrethanave të mia shëndetësore të atëbotshme aspak të përshtatshme.Mirëpo ishte thirrja e lirisë në ndërgjegjen tonë, ajo që na ka mobilizuar si shqiptar kudo që ishim. Ajo,koha e raportimit nga lufta e lavdishme e Koshares,nga atje ku u çrrënjos me luftë përgjithmonë kufiri shqiptaro-shqiptar, nga luftëtarët e lirisë,në krye me arkitektët e asaj lufte, heronjtë Sali Çeku dhe Agim Ramadani,do të mbetet përgjithmonë në jetën time si diçka e shënuar. Ndoshta më e rëndësishmja në karrierën e profesionit,por edhe më e ndritshmja në jetën prej njeriu.



Si është gazetaria shqiptare, e sidomos ajo e Kosovës?
Naim Kelmendi:Që nga përfundimi i luftës,pra nga çlirimi i Kosovës,edhe gazetaria në Kosovë i ka pasur peripecitë e veta.Gazetarët dhe gazetaria ka qenë,do ta quaja, në një luftë dhe në një përballje përmanente me fenomenet e së keqes që ndodhin në një shoqëri në tranzicion,si ka qenë kjo e jona.Në Kosovën e pasluftës ka ndodhur krimi i organizuar.Kanë lulëzuar shumë forma

të kriminalitetit,vrasjet politike,krimi ekonomik, etj.Dikush e ka luajtur rolin e strucit, por ka pasur mjaft të tjerë që janë shquar në përballje të hapura me krimin,dhe ndokujt edhe i ka sjellur pasoja,por kjo është edhe pjesa e hidhur që të ofron misioni i këtij profesioni.
Të gjitha këto kanë stagnuar zhvillimin e shoqërisë dhe mbase edhe konsolidimin e demokracisë,sot ende po e ha si gangrenë edhe forcimin e shtetit dhe sundimin e ligjit.Mjerisht mund të konstatohet se ende sot gazetaria në Kosovë vuan nga këto pasoja.Sot kemi,në shumë raste gazetari të kontrolluar,gazetari grupesh dhe partishë,gazetari bosësh politikë etj,që përfaqësojnë interesa të caktuara,të ngushta fare,dhe mbase rrënojnë interesa të caktuara.Kjo nuk i shkon për të mbarë vetë demokracisë,ngase vet gazetaria është një shtyllë e fortë e saj.Sa më shumë gazetari të lirë aq më shumë demokraci të fortë,kuptohet edhe me shtyllat tjera,si drejtësia,ekonomia etj.

Keni punuar disa vite edhe në Zvicër, gazetar, lektor, por edhe mësues i shkollës plotësuese shqipe. Sipas mendimit tënd, meqë tani jeni duke jetuar në Kosovë, në çka duhet të përqendrohet më shumë qeveria e Kosovës tek diaspora?
Naim Kelmendi:Në këtë qeveri ka mjaft njerëz që dje,krejt para lufte kanë qenë vetë pjesëtar të diasporës,akëcili,ka jetuar me vite në Evropë e gjetiu.Me një fjalë kanë qenë vetë mërgimtarë.Unë,nuk e kuptoj se si, së paku tek këta,nuk ka prekur aspak në ndërgjegjën e tyre çështja e diasporës shqiptare.Kosova sot është shtet.
Shteti duhet të ketë lidhje me diasporën e vet të kudondodhur,jo vetëm përmes ambasadash,por edhe përmes formash tjera përfaqësimi lidhjeje e komunikimi. Është dashur patjetër një ministri e diasporës në qeverinë e Kosovës.Diaspora shqiptare në Evropë dhe përtej saj në SHBA e nëpër botë,ka dhënë paranë,mundin dhe djersën,mbase edhe jetën për çlirimin e Kosovës,ndërsa sot askush nuk merret me të.Kjo nuk do të duhej të ishte kështu.Kjo duhet të trokas në ndërgjegjën e atyre,që deri dje e kanë rrjepur atë diasporë e sot ia kanë kthyer shpinën.Mendoj se me diasporën duhet krijuar lidhjet e përhershme kulturore dhe arsimore,për ta zhvilluar arsimimin në gjuhën dhe kulturën amtare,për ta ruajtur këtë diasporë nga asimilimi.Ne kemi një diasporë të re dhe duhet të kihet kujdes ndaj asimilimit të saj,kjo është ajo qenësorja…

Mendoni se diaspora vetëm se po përmendet dhe asgjë nuk po bëhet në këtë drejtim, duke e ditur, se bashkatdhetarët ballafaqohen me probleme të ndryshme?
Naim Kelmendi:Keni të drejtë.Ju,mbase edhe vetë jetoni në diasporë,i njihni

dhe frymoni më afër këtyre problemeve,por unë mendoj se vetë shteti ynë duhet të krijojë mekanizmat që merren me diasporën,me çështjet dhe problemet e tyre,me zhvillimet dhe ruajtjen e tyre.Kjo tash i takon shtetit,dhe kjo ende nuk po ndodhë.Nuk e di përse.Nuk mund ta kuptoj…

Cili është raporti juaj me poetët e Kosovës dhe të diasporës?
Naim Kelmendi:Raport fare korrekt dhe fare ndërnjerëzor.Në Kosovë kam mjaft miq të fjalës e të profesionit.Nuk është se edhe nuk bashkëpunojmë,nuk bashkëveprojmë e nuk bashkëmendojmë.Edhe me poetët shqiptarë në diasporë,meqë vet kam jetuar për trembëdhjetë vite rrjesht në Zvicër,mbaj raporte të mira.Disa edhe më janë larg për t'u takuar,me disa ende mbaj kontakte apo lidhje në forma të ndryshme.Me një fjalë raporte të mira njerëzore dhe miqësore.

A është komercializuar edhe poezia në këtë kohë tranzicioni?
NaimKelmendi:Duketseçdogjëështëkomercializuar.Çdogjëështëbërëbisnes,por ja që,mendoj se vlerat e njëmendëta nuk komercializohen.Tranzicioni,sikur po zgjatë më shumë tek ne,apo po më duket kështu.Kuptohet,edhe poezia po e vuan këtë fenomen të tranzicionit e të komercializimit,por gjithësesi vlera e vertetë letrare jeton dhe mbijeton.Ajo e ka jetën e vet dhe emrin e vet të përbotshëm.

Ku do ta kishe parë veten më mirë, në shkollë, në TV, radio apo gazetë?
Naim Kelmendi:Sinqerisht,ta them të drejtën se më mirë e shoh veten në gazetë. Këtu jam më afër lexuesit apo disi,kështu e ndjej këtë.I shpreh më mirë pikëpamjet intelektuale dhe reagimin tim në gazetë.Është një medium që e vlerësoj shumë dhe e respektoj,mbase dhe e dua.Paraqitjet e fjalës publike në gazetë,disi më duken më me peshën e vet për t'i thënë dhe për t'i shkruar gjërat hapur.

Na thoni një koment, për këtë vit, meqë Shqipëria hyri në NATO dhe u bënë shumë lëvizje të mira mbarëkombëtare?
Naim Kelmendi:Janë dy arritje,pa lënë anash dhe të tjera, në këtë nënqiellin tonë kombëtar.E para ishte hyrja e Shqipërisë në NATO dhe e dyta kurorëzimi i ndërtimit të rrugës kombëtare Durrës-Prizren,që tashmë lidhë dy shtetet shqiptare:Shqipërinë me Kosovën. Ky është shekulli i kombit shqiptar.Ka filluar me lirinë dhe pavarësinë e Kosovës,tashmë me Shqipërinë zonjë në Evropë dhe do vazhdojë më tutje.Në një të ardhme me bashkimin e shqiptarëve.Evropa e ka për borxh,që qytetarëve të vet,shqiptarëve,t'ua ndreq padrejtësitë historike të kohës.Ne jemi evropianë.I kemi dhënë mjaft si komb qytetërimit dhe civilizimit evropian,që para dymijë vjetëve e këndej. Kosovës,i duhet jetësisht zhvillimi

ekonomik.Ky, zatën edhe është çelësi i forcimit të shtetit.Kosovës i duhet çrrënjosja e korrupsionit, që ka prekur edhe segmentet e majave të shtetit,çrrënjosja e krimit të organizuar.Kosovës i duhet sundimi i ligjit dhe funksionimi i shtetit të së drejtës.Kosovës i duhet siguria,stabiliteti dhe etika njerëzore në drejtësi dhe në sundimin e ligjit. Me njerëz të korruptuar kemi vetëm shtet të korruptuar.Nuk janë të shëndosha ndarjet që i kanë bërë partitë,si,p.sh kjo partia e filanit,kjo e fistekut etj,apo partia e këtyre të Podujevës,e atyre të Drenicës,e këtyre të Dugagjinit,atyre të rrethit të Ferizajit etj.Kështu do të na kushtojnë ndarjet.Kosova është e të gjithëve.

Z.Kelmendi, t'i kthehemi botës krijuese. Jeni duke krijuar ndonjë vepër?
Naim Kelmendi:Është në natyrën e krijuesit dhe në domenin e tij,që kurrë të mos pushojë së krijuari.Edhe unë kështu bëj.Edhe kur nuk duket se krijoj mbase krijoj.Kam nëpër duar disa dorëshkrime,që pas procesit të punës do ta shohin dritën e botimit, por kohë më shumë i dhuruar punës me Shtëpinë Botuese "Rugova Art",me krijimet dhe botimet e saj.Ajo vazhdon botimin e veprave letrare të zhanreve të ndryshme.Këtu kam më shumë angazhime.

Çka më me dëshirë shkruani, poezi, prozë, roman, apo ndonjë shkrim për gazetë?
Naim Kelmendi:Unë përpos poezisë,që nëpër vite kam botuar më se 12 vepra poetike,dhe ato në publicistikë,lëroj edhe prozën.E shkruaj edhe romanin,ende nuk kam të botuar.Por,përpos të gjitha gjinive më me dëshirë e shkruaj poezinë. Ndërsa,shkrimin për gazetë,e bëj si reagim intelektual ndaj çështjeve shoqërore që na preokupojnë dhe janë pjesë e jetës dhe veprimit tonë…
E di, se na mbetën shumë gjëra pa përmendur, por shpresojmë, se herave tjera prapë do të jemi në kontakt dhe do mësojmë edhe □shumë gjëra tjera nga Ju i nderuar, edhe pse të gjithë Ju njohin. Ju flm dhe ju urojmë suksese.
Naim Kelmendi:Ju faleminderit edhe juve,suksese dhe jetë të gjatë në misionin tuaj të shenjtë që je duke e bërë në punën e profesionit të gazetarisë, juve që e drejtoni dhe të gjithë lexuesve të saj.

# AUTORËT SHQIPTARË SHKRUAJNË PËR TË MARRË ÇMIME JASHTË SHTETIT

Adrian Klosi u lind në vitin 1957. U diplomua në fakultetin e Gjuhë - Letërsisë në 1981. Ka marrë doktoratën në vitin 1990. Nga viti 1993 - 1998 ka qëndruar në Gjermani.
Ka botuar disa libra si në shqip, ashtu edhe në gjermanisht.
Në shqip: 1991: "Refleksione" (me Edi Ramën), 1991: "Shqipëria zgjim i dhunshëm", 1993: "Quo vadis Shqipëri", 1997: "Shqipëria ç'mund të jetë" dhe në gjermanisht: 1993: "Mbijetesë shqiptare" (fotot Jutta Benzenberg), 1997: "Fjalor gjemranisht - shqip" (me Ë. Fiedler), si dhe mjaft tregime, ese, artikuj në shtypin shqiptar dhe të huaj.

- Ju njiheni si një nga studiuesit dhe kritikët e letërsisë shqipe. Ç'mendim keni për letërsinë shqiptare të shekullit të XX?

Për të bërë një saktësim, asnjëherë nuk e kam quajtur veten kritik për dy arsye. Së pari fjala kritik më ngjall shumë alergji, aversione sepse dimë se çfarë ngarkese negative mori kritiku mbas 1945 dhe pergjithësisht kritikë letrar në Shqipëri u bënë njerëzit pa talent, ata që kishin dëshirë të bënin ndonjë tregim dështuan dhe kështu u morën me kritikë dhe filluan t'u bien më qafë shkrimtarëve të mirë dhe filluan të ngrenë shkrimtarët mediokër. Kurse arsyeja e dytë është se unë nuk e ndaj dot kufirin. Unë shkruaj ese, satire, tregime por dhe kritika në kuptimin e analizave dhe nuk e di se ku është kufiri. Ajo që më jep më shumë kënaqësi natyrisht është krijimi.
Nga ana tjetër jam filolog, gjuhëtar mendoj jo i keq. Kam disa punime, kam dhënë mësim një periudhë të gjatë në Universitetin e Mynihut në katedrën e Albanalogjisë edhe aktualisht kam një punim të madh për gjuhën e arbëreshëve të Greqisë. Më konkretisht për pyetjen mendoj natyrisht që letërsia më e mirë shqiptare është në shekullin e XX dhe kjo është e padiskutueshme. Në shek e XX kemi poetë si Fishtën, Poradecin, Migjenin, Camajn, Mjedën pra majat e poezisë, jo vetëm shqiptare, por edhe europiane. Në shek e XX kemi prozatorë si Kuteli deri diku Koliqi, Kadare dhe shumë të tjerë. Në shek e XX kemi kulmet e shqipërimeve Fan Noli, Sotir Caci, Vedat Kokona, Petro Zhej, pra kemi një fluks induktus të fjalës shqipe që ishte e panjohur në shekullin e mëparshëm.

- Kë do të konsideroni si arritje më të madhe të letërsisë shqipe?

Sot nuk duhet të nxjerrësh më të madhen se duhet parë në këndvështrime të ndryshme. Do të thoja që arritjet më të mëdha në poezi i kemi me Lasgush Poradecin, Migjenin dhe nqse. flasim për poezinë moderne të kohës moderne është Martin Camaj. Pastaj Martin Camaj ka meritën e madhe që nuk e la të vdesë traditën e shquar të gegërishtes si gjuhë poetike. Nëse e shohim nga këndvështrimi i romanit me struktura të ndërlikuara me shumë mesazhe të fshehura atëhere do të veçonim disa romane të Kadaresë "Nëpunësi i pallatit të ëndrrave"."Pashallëqet e mëdha". Nëse do të kërkonin forcën e fjalës shqipe pasurinë të derdhur qoftë në ese a në satirë do të kërkonim Konicën dhe Nolin.

- A mendoni se e ka penguar censura letërsinë shqiptare dhe shkrimtarët?

Natyrisht që e ka penguar censura dhe autocensura, por nuk duhet të bëhen për këtë fajtor shkrimtarët. Në radhë të parë për këtë fajtor është një sistem, një regjim i caktuar që iu vu popullit shqiptar mbi krye. Kjo bëri që shumë shpejt të merren masa drastike dragoniane kundër shkrimtarëve të talentuar si Vincens Prennushi, Arshi Pipa, Mitrush Kuteli më vonë Kasem Trebeshina etj. Kjo bëri që vetvetiu në bazë të censurës të lindë autocensura. Kjo vazhdoi edhe mbasi ra diktatura sepse ishin krijuar në kokat e shkrimtarëve skena të tilla.Për mua vazhdim i censurës është edhe fakti kur bën një roman tepër erotik ose pornografik, vetëm nga fakti që para '90 kjo nuk është lejuar ose kur bën një satirë mediokre kundër Enver Hoxhës vetëm nga fakti se atëhere dënoheshe, pra dhe këto i shoh si pasojë të censurës dhe autocensurës.

- Pas viteve '90 a ka shkrimtarë që e vazhdojnë traditën apo distancohen më shumë nga ajo?

Për mua kjo është një krizë e thellë që nuk është vetëm shqiptare por do ta quaja një krizë botërore e vlerave shpirtërore në kohën kur nevojat kulturore ose kur kohën e lirë të njeriut e mbulon televizioni, kultura e sipërfaqshme, e shpejtë që është me shumë vizuale dhe tek ne nuk ka patur traditë të gjatë lulëzimi. Ishte një traditë e shkurtër më shumë e lulëzuar nga mungesa e kënaqësive të tjera vizive. Pra ishte një fenomen i përkohshëm etja, dëshira e madhe për të lexuar tek ne, që lidhet me suksesin e jashtëzakonshëm të Kadaresë e të një radhe shqipërimesh.Ndërsa në perëndim shihej ndryshe kjo çështje. Aty ka sisteme të tjera vlerash edhe nëse televizioni është mediumi më popullor i kohës prapë

letërsia ka strukturat e veta, ka juritë që japin çmime të përvitshme, ka subvencione shtetërore apo private, madje letërsia ka vendin e vet, madje edhe në mediat vizive. Kurse tek ne kjo gjë nuk ndodh. Po të shikosh të gjitha stacionet kryesore televizive nuk ka asnjë dritare ku të bëhen debate mbi letërsinë. Kështu ndoshta ka vepra të mira letrare por nuk i shohim ato kjo është dhe reciproke duke parë shkrimtarët që nuk ka një jehonë, një vlerësim të madh në publik dhe ata stepen të shkruajnë, ose bëjnë gjëra të shpejta komerciale, shkruajnë shpesh gjëra që mund të pëlqehen jashtë shtetit ku mund të marrin ndonjë çmim a ndonjë vlerësim.

- A ndjehet nevoja e një brezi të ri në kritikë, pra me parime të tjera duke e parë në këndvështrime të tjera?

Kjo është e natyrshme mungojnë zërat më me autoritet e jemi që në organe të caktuara qofshin këto radiotelevizive apo gazeta të mëdha të kishin, këndin autoritetin e tyre të jepnin vlerësimin e tyre. Mirëpo ne për fat të keq vemë re disa njerëz që bëjnë recesione librash i bëjnë për merci kështu që nuk e dallon dot grurin nga kashta nuk i kupton vlerat e larta që krijohen në këtë vend. Unë do të jap vetëm një shembull të kritikut të famshëm gjerman Marcel Paiz Rainit i cili mund të jetë afër 80 vjeç dhe ka qenë gjithmonë shtylla qëndrore për vlerësimin e botimeve të prodhimtarisë letrare në Gjermani. Edhe sot ai ka në një stacion televiziv këndin e tij ose prononcohet vetëm ose në një kuartet që quhet kuarteti letrar. Aty merr 3 - 4 botime të spikatura të muajit dhe recensiohen në një mënyrë shumë tërheqëse, shumë intriguese. Tek ne një institucion i tillë nuk ekziston dhe kjo është për të ardhur me të vërtetë keq.



- A mendoni se letërsia duhet të pasqyrojë gjuhën megjithëse ajo është standarte. A duhet të paraprijë gjuha letërsinë?

Patjetër, mendoj se këtu bëhet gabim ose ekziston keqkuptimi i madh sikur gjuha i prin letërsisë sikur gjuhtarët me vendimet e tyre përcaktojnë letërsinë gjë që nuk është aspak e vërtetë. Ndodhi në një rast ku ne morën një vendim qeveritar që do të bëjmë toskërishten gjuhë letrare. U mblodhën komisionet e gjuhëtarëve dhe për normat e kësaj toskërishte te re që atëhere u quajt për demagogji "gjuhë e njësuar". Sot kanë hequr dorë gjuhtarët nga ky vendim quhet gjuhë standarte. Kjo është vendosur se cdo shtet modern ka nevojë për gjuhën e vet standarte. Mirëpo çështja është që gegërishtja kishte një traditë kaq të gjatë dhe ish një pjesë kaq e madhe e popullsisë shqiptare që flet në dialektin dhe nëndialektet e

gegërishtes saqë vendimi i 72 nuk mjafton dhe nuk e ka vënë ekzekutimin final për këtë traditë të gjatë.Veç unë mendoj sikundër për Martin Camaj në mërgim që shkroi shumë e shumë libra me poezi e në prozë me gegërishten e traditës. Po kështu duhet të veprojnë edhe shkrimtarë të tjerë qoftë nga veriu i Shqipërisë apo nga Kosova, nqse kanë dëshirë të ruhet kjo pasuri. Ky tingëllim i vecantë. Dhe ata duhet të bëjnë një gjë tjetër, duhet të harmonizohen me njëri tjetrin të gjejnë mirëkuptim dhe të vendosin disa rregulla. Një kodim të thjeshtë sesi t'i shkruajnë fjalët. E kam fjalën se nqse do të vazhdojë të kultivohet ky variant pra i shqipes, që nuk ka asgjë të keqe, madje unë ngulmoj që të mësohet dhe me tekstet e shkollave fillore, se ndryshe fëmijët nuk kuptojnë as Fishtën, as Mjedën, as Migjenin as gjithë autorët e tjerë. Nëse bëhen këta dy hapa unë nuk shoh asgjë të keqe në ekzistencën e një varianti letrar të veçantë brenda tërësisë së gjuhës shqipe.

-Cili është mendimi juaj për letërsinë mbarë shqiptare në vise të ndryshme ku ka shqiptarë?

Unë nuk mund të bëj një ndarje se me pak se të gjithë fenomenet e tjera të shoqërisë është letërsia ajo që bën ndarjen midis letësisë në shqip, letërsisë në Kosovë, letërsisë në Maqedoni, letërsisë në diasporë sidomos sot në mjetet moderne elektronike as që bëhet një dallim, këta kufij kanë rënë. Mund të them vetëm këtë gjë që shqiptarët e jugut e kanë më të lehtë ta shkruajnë gjuhën standarte sepse është më afër gjuhës së tyre natyrale, të familjes. Tek shkrimtarët e Kosovës vë re një farë ngërçi, sepse detyrohen të shkruajnë në një dialet që është i largët nga e folura e tyre familjare, amtare. Eshtë një minues, një antikop që nuk mund të kalohet kaq shpejt. Kjo do njëfarë kohe dhe kjo vlen sidomos për poezinë që mbështetet më shumë se proza mbi tingëllimin, mbi muzikalitetin. Por kjo gjë vlen edhe për arbëreshët megjithëse ata shkruajnë shumë më pak por ata kanë një traditë të madhe e cila dalngadalë është tretur për mos të thënë është shuar fare, edhe pse tani kanë futur gjuhën e njësuar që sic dihet e bashkëvendosim në 72.

- A ka një mision kombëtar letërsia?

Nëse do të quajmë mision nevojën për të shkruar është gjë tjetër. Për mua është e thjeshtë njeriu ose ka nevojë të shkruajë ose nuk ka nevojë të shkruajë, nqse ndjen nevojën dëshirën e madhe për të shkruar ashtu sic ndjen muzikanti nevojën e madhe për ti rënë një instrumenti apo për të kompozuar, atëhere ai i

ka të gjitha gjasat për të bërë letërsi të mirë.N.q.se ka bërë ndërmend të edukoje popullsinë të japë mesazhe të mëdha ka për të dështuar. Për mua të shkruarit është një proces, një nevojë e brendshme, është nevojë për të nxjerrë për të krijuar me fjalën e bukur sikundër skulptori me anë të baltës a të drurit. Natyrisht është shumë bukur kur komunikon, kur ke publikun e vet, kjo e nxit të shkruajë gjëra edhe më të mira. Kjo është e gjitha nevoja e brendshme dhe mundësia që ke për të komunikuar me lexuesin.

- Si e shikoni perspektivën e kësaj letërsie?

Për mendimin tim në këtë krizë që ndodhet letërsia shqipe sot, dy rrugëdalje mund të ketë. Ose njerëzit do të kthehen tek tradita e të lexuarit do të krijohen dalëngadalë ato institucione vlerësuese ose orientuese publikimi që dhe këta njerëz, ashtu si në vendet e tjera të Evropës të lexojnë të mos merren kaq shumë me llafe, me gazeta, me lajme të sipërfaqshme. Kjo është njëra rrugë. Kurse rruga tjetër, është që shkrimtarët t'i përshtaten kohës së re që ka ardhur d.m.th. që krijimin e tyre ta ndërthurin dhe me mendime të tjera, pra të hyjnë më shumë në televizion, të krijojnë qoftë edhe gjëra të vogla në bashkëpunim me njerëz të filmit, dokumentarë të shkurtër, tregime të shkurtra që quhen telenovela ose filma të vërtetë, pra mund të hyjnë me mjetet vizive për të komunikuar më shumë me publikun, sepse kështu siç është koha sot ku gjithësekush nxjerr libra nga 200 nga 500 kopje dhe e quan se ka nxjerr libër, më mirë mos t'i nxjerrësh ato. E them këtë, sepse nuk shoh kurrfarë komunikimi apo ndikimi të letërsisë në jetën shoqërore shqiptare.

*Intervistoi: Flori Slatina*

# LETËRSIA MODERNE SHQIPTARE

*(studim) nga Sabri Hamiti*

Një konceptim i ri për letërsinë moderne shqiptare, realizuar nga studiuesi i njohur Sabri Hamiti, është hedhur në qarkullim këto ditë nga shtëpia botuese "Albas". Konceptuar si një vepër që mund të shërbejë mjaft mirë për shkollat e mesme, "Letërsia moderne shqiptare", sjell kolosët Gjergj Fishta, Faik Konica, Mid'hat Frashëri, Fan Noli, Ali Asllani, Lasgush Poradeci, Ernest Koliqi, Mitrush Kuteli, Migjeni, Sterjo Spase, Esad Mekuli, etj, në një këndvështrim krejt të ri, nga ç'jemi mësuar të na serviren gjithmonë në bangat e shkollës. Kësisoj Migjeni nuk shihet më si poeti i mjerimit. Ndonëse vepra e Migjenit ishte e ngritur mbi rebelim tematik e social, apo kundrejt formave mbizotëruese letrare të kohës, nuk mund të thuhet se ishte në nivelin e militantizmit ( siç janë munduar ta shpjegojnë disa kritikë).

Kjo vepër në të vërtetë është një shpërthim vullkanik, më tepër i brendshëm, personal, i poetit, që nuk njeh censurë apo autocensurë"- kështu shkruar në faqet kushtuar veprës së Migjenit, studiuesi Sabri Hamiti. Që në kopertinën e këtij teksti, shpallen konceptet krijuese të tij. Letërsia e gjysmës së parë të shekullit XX hartuar nga Sabri Hamiti, shpall fillimin e modernizmit në kulturën shqiptare. Këtë mendim e mbështet me autorë madhorë të sipërpërmendur, veprën e të cilëve e pa me syrin që i takon në të vërtetë. Sepse veprat e tyre i shmangën format tradicionale të letërsisë romantike të Rilindjes dhe e shpallën letërsinë si një akt të pastër krijimi estetik. Gjithë trajtimi teorik i librit bëhet mbi këtë koncept. Personazhi kryesor i kësaj letërsie në mënyrë figurative bëhet intelektuali perëndimor, që mund të jetë "Doktor Gjilpëra", i Faik Konicës, apo "Doktor Prela", i Ndoc Martinit, apo vetë Fishta, Konica, Noli, Migjeni, Koliqi, Kuteli, etj.

Si një tekst mjaft funksional për shkollat, mësohet se ky libër ka rënë tashmë në duart e gjimnazistëve dhe nga Ministria e arsimit është lënë e lirë alternativa e përdorimit të tij. Sepse ky rishikim estetik modern i letërsisë tonë kombëtare është konsideruar si hapja e një vizioni të ri për shkollën shqipe. Teksti reflekton në shkallën më të lartë, një dashuri të vërtetë të madhe për vlerat kombëtare, por e gjithë kjo nuk jepet me analiza moralizuese të thata letrare. Përkundrazi, autori futet në analiza strukturore bashkëkohore të trajtimit të letërsisë. Nëpërmjet shtresimeve letrare arrihet në shtresime psikologjike, analitike, sociologjike, morale, etike, kombëtare. Pjesët e zgjedhura për koment dhe mënyra e real-

izimit të tyre janë bërë në mënyrë të tillë që bien në sy që sa shfleton fletët e para të këtij botimi. Të tilla janë si "Lahuta e Malsisë", "Doktor Gjilpëra", "Ay mal", "Hymni i flamurit", "Vdekja e nositit", "Kërcimtarja e Dukagjinit", "Nën flamujt e melankolisë", etj Eshtë realizuar edhe një gërshetim mes pjesëve të zgjedhura për koment, dhe ilustrimeve. Nëpërmjet shoqërimit me fotografi nga piktorë dhe skulptorë të kohës si Vangjush Mio, Kol Idromeno, Simon Rrota, Kel Kodheli, Andrea Kushi, etj, arrin të jepet një vizion dhe shkallë më e gjerë njohurish.

Ky harmonizim i këtyre veprave në pikturë ose skulpturë me fragmentet e dhëna për koment, shkëputur nga veprat e plota të shkrimtarëve dhe poetëve të këtij brezi, bie mjaft në sy. Vihet re kjo sidomos tek "Lypësi" i Odhise Paskalit me "Legjenda e Misrit" të Migjenit, apo "Doktor Petrela" i Ndoc Martinit me "Doktor Gjilpërën" e Konicës apo "Portret vajze" i Andrea Kushit, me "Rinë Katerinëzën" e Mitrush Kutelit. "Letërsia moderne shqiptare" është botim i shtëpisë botuese Albas Tiranë-Tetovë 2002 me botues Latif Ajrullai dhe Rita Petro (Filipi), Ripunimi, struktura mësimore e këtij tekstit dhe aparatet pedagogjike janë realizuar nga Rita Petro, kurse recensimi, nga prof. as.dr.Ymer Çiraku, pedagog Kastriot Gjika, dr.Zejnullah Rrahmani, dhe Nora Malaj.

# ÇAPALIKU DHE 9 AUTORË MESDHETARË NË NJË ANTOLOGJI

"Një udhëtim letrar në mesdhe" (Antologji me 10 novela, ku përfshihet romani i shkurtër i Stefan Çapalikut "Dikush në kalim", botuar në Marsejë.
Një roman i shkurtër, botuar në Shqipëri në vitin '96, i titulluar "Kronikë në lindje" dhe që kaloi pa asnjë jehonë, u zgjodh prej një grup kritikësh të huaj për ta përfshirë në një vëllim novelash moderne mesdhetare. I botuar në Marsejë, para pak kohësh, ky vëllim prej 10 novelash, ku përfshihej dhe romani i shkurtër i Stefan Çapalikut është promovuar para pak ditësh në Marsejë, ku janë mbledhur edhe vetë autorët e kësaj antologjie. Romani "Kronikë në lindje" i përkthyer në frëngjisht nga përkthyesi Edmond Tupja, është botuar me titull "Dikush në kalim".
Eshtë një tekst surealist, ku që në krye të herës janë eliminuar koncepti i kohës dhe hapësirës. Personazhi kryesor është një i abortuar 5 muajsh, i cili hyn në një qytet për të parë nga afër , se qyteti ky dhe njerëzit e këtij qyteti janë më të abortuar se ai vetë. Këta janë të abortuarit, intelektualë dhe moralë. Koha fizike kur zhvillohet ngjarja janë vetëm 5 muaj, nga aborti tek dita e lindjes. Në këtë moment ai zhduket, duke e refuzuar lindjen në këtë qytet. Struktura e rrëfimit i ngjan një romani të verdhë policesk dhe ka shumë aksion. Kjo bën që filozofia e librit të mos jetë qëllim në vetvete, por thjesht një reminishencë, apo thjesht sugjerim i rrëfimit letrar.
Si një projekt, ku synohet që të bëhen bashkë vendet e Mesdheut, që për rrethana gjeografike, historike e kulturore dhe për hir të një një fati të përbashkët kanë arritur të krijojnë një letërsi të vetën që quhet mesdhetare, botimi i këtij vëllimi me novela, ka bërë më të qartë këtë panoramë krijimi. Antologjia është botuar me titullin "Një udhëtim letrar në mesdhe", dhe përfshin 10 novela bashkëkohore të prezantuara nga kritiku Fransua Renua. Autorët janë nga Kroacia, Turqia, Italia, Korsika, Sllovenia, Serbia, Shqipëria dhe Izraeli. Romani "Dikush në kalim" i Stefan Çapalikut, është teksti më i gjatë i antologjisë dhe i është kushtuar edhe vëmendja më e madhe. Po ashtu është pritur me interes edhe në disa lexime publike që janë bërë në Marsejë në vende të rëndësishme të qytetit si Qendra e Kulturës, teatri "Turski", Libraria më e madhe e marsejës, "Arkenuvo", etj.

# NË VARGJET E PJETËR BUDIT

*"Poetika e Budit", (studim) Behar Gjoka*

Një studim i hollësishëm për poetikën e Budit me titull "Poetika e Budit", i realizuar nga studiuesi Behar Gjoka, ka dalë në qarkullim prej disa ditësh në libraritë e kryeqyteti. Eshtë ky studimi i parë i kësaj natyre për Budin. Poezi nga "Doktrina e Kërshtenë", poezi e kaosit, "Paralajmërim i pasojave kaotike", "Pasoja e mëkatit të parë", Bashkëbisedim sipëror, "Përjetësia e mëkatimit", "Vëllavrasja sipas biblës", "Magjia shpëtimtare e njerëzve", "Përlasja e mirësive dhe mbrapshtitë", "Gjama e Shenjtës Mari", "Dita e ringjalljes", "Pasringjallja e madhe", "Skena e ringjalljes", "Ardhja e mesisë", "Kryemëkatarët e rishfaqur", "Vetëdija e shqipes", "Poezia e hapësirës arbënore", "Testamenti Poetik i Budit", "Destini Autorial", "Kushtim Virgjinës Mari", "Kurora poetike budiane", "Shtegtimi i gjashtëmbëdhjetërrokëshit", "E vërteta e vrasjes së Budit", "Prozë polemizuese", "Letra e politikanit atdhetar", "Pse Budi shkroi në gjuhën Shqipe", "Budi në literaturën e huaja"…

Nëpër këto "ndalesa" apo ndarje funksionale, kalon i gjithë studimi i Behar Gjokës, i cili synon të nxjerrë të thëna e të pathëna për Budin. E teksa e shfleton deri në fund këtë libër, vihet re se për poetikën e Budit, në fakt është thënë kaq pak. Eshtë një studim ku humbet, për momentin, del në një kryeudhë, e më tej sërish zhytesh, s'di se për ku, duke kërkuar rrënjë të tjera, të fshehta e magji pa fund. "Si për nga risia e temave dhe gjinive, ashtu për nga aftësia kompozicionale, gjithashtu për nga fuqishmëria e shprehjes, Pjetër Budit, kurrësesi nuk mund t'i mohohet cilësia jo vetëm e të parit lëvrues frymëgjatë, të poezisë letrare shqipe, por njëherazi edhe e të parit poet shqiptar, të pajisur me një ndjeshmëri fetare kombëtare të apasionuar". Kështu shprehet Selman Riza, diku në faqet e para të këtij libri, për Pjetër Budin poet. I cilësuar në këtë studim si prijëtar i poezisë shqipe, studiuesi Gjoka, sjell fakte e hulumtime të reja, mbi veprën e Budit në vargje. Botuar nga shtëpia Botuese "Albas", ky është një pjesë e vazhdës së botimeve të kësaj natyre nga kjo shtëpi botuese.

# ARTA DOBROSHI... 'LE SILENCE DE LORNA'

Veshur me një triko dhe xhins, si dhe me një buzëqeshje të ndritshme dhe shikim të freskët, e gatshme të shkëpus copëza kujtimesh për adhuruesit e saj, Arta Dobroshi rrëfen...
Nga lindi dëshira për të aktruar?
Kontakti im i parë me teatrin ka qenë në Amerikë, ku vumë në skenë një pjesë teatrale. Pastaj kur u ktheva në Kosovë, në moshën 17 vjeçare, e dhamë një shfaqje me një organizatë të rinjsh që quhej " Post Pesimists". U argëtova shumë gjatë atij projekti.
Kam mësuar shumë gjëra rreth aktrimit dhe regjisë së filmit nga vëllai im më i vjetër, i cili studionte regjinë e filmit. Isha në mëdyshje në mes pikturës dhe aktrimit dhe akademia më pranoi në aktrim, kështu që isha shumë e stresuar nga ideja, që s'do të pranohesha. Pasi që fillova studimet, lufta në Kosovë ishte arsyeja e largimit tim për në Maqedoni, pas luftës vazhdova të punoj si përkthyese në NATO.

A mund të kujtoni ndonjë mmoment të veçantë gjatë asaj periudhe?

Ishte koha kur lufta kishte përfunduar dhe ne u kthyem prapë në Kosovë, ku u takuam me babin tim, i cili kishte qëndruar në Prishtinë gjatë luftës. Ky ishte një moment shumë prekës për mua dhe familjen time.

Si u lidhët me Lornën?

Çështjen e Lornës e kisha kuptuar, pasi lexova skenarin, ku dhe shkrova një biografi rreth karakterit të saj. E dija që ajo ishte një e huaj që kërkonte një nënshtetësi të re. Ajo ishte një e re, e cila përpiqej të mbijetoi dhe të krijoj një jetë të re. S'ishte shumë e vështirë për mua të hyja në rol, pasi ne shqiptarët kemi përjetuar momente të vështira që lidhen edhe me karakterin e Lornës. Unë personalisht udhëtoj shumë shpesh dhe e di se çfarë do të thotë mungesa e vendlindjes.

Si u njohët me vëllezërit Dardene?

Regjisorët Dardene kishin parë filmat ku unë luaja dhe më telefonuan. Atë kohë

isha në Sarajevë për një shfaqje ndërsa ata kishin hapur një audicion në Prishtinë. Hyra në audicion dhe e fitova rolin. Më është dashur të mësoj gjuhën frënge dhe tani e flas rrjedhshëm atë. Regjisorët kishin dëgjuar një histori të vërtetë për një shqiptare, kështu që insistuan që Lorna të interpretohet nga një aktore shqiptare. Ata më thanë se nëse nuk do të më kishin takuar mua do të kishin ndërruar kombësinë e Lornës.

Çfarë kuptimi kishte filmi për ju?

Kishte ndjenja pozitive dhe në fund kishte një lloj shprese, ku Lorna gjen paqe me vetveten. Hera e parë kur ajo qan ishte skena me Klodin, ku nga ai moment ajo bëhet më e brishtë dhe më e ndjeshme, pasi ajo gjatë tërë kohës i ndrydh emocionet e veta përbrenda. Është shumë më interesant për audiencën kur emocionet nuk shfaqen por mbesin një enigmë deri në fund të filmit.

Dhe si përfundim, ishte Lorna shtatzënë?

Po, për mua ishte. Natyrisht, unë si Arta them që ajo ia doli mbanë. Nuk është patetike që ajo beson në shtatzëninë e saj. Ajo e krijon dikë sepse është shumë e vetmuar. E gjen qetësinë më në fund me imagjinatën e saj.

A jeni ju Lorna në njëfarë mënyre?

Nuk jam Lorna. Kjo sepse unë nuk ngjaj me të. Ajo në shumicën e skenave është person i mbyllur. Ajo nuk mund të ngrihej dhe të ndjehej pozitivisht dhe e buzëqeshur.Buzëqeshja është e shëndetshme dhe rrezaton pozitivitet.

Çfarë ju bënë ju të qeshni?

Të ndihesh e lumtur dhe njerëzit rreth jush të ndihen të lumtur. Nëse ju ndiheni mirë atëherë çdo gjë është në rregull. Tani ne shëtisim të lirë. Më ka pëlqyer fjalimi i Obamës në Montreal, kur ai thotë pa marr parasysh racën , ngjyrën, kombësinë ne të gjithë jemi të njëjtë.

# PESË POETË SHQIPTARË NË NJË ANTOLOGJI

*Visar Zhiti, Mimoza Ahmeti, Gazmend Krasniqi, Luljeta Lleshanaku dhe Lindita Arapi janë pesë poetë nga Shqipëria të përzgjedhur në një antologji të poezisë evropiane, botuar në SHBA*

Siç shkruhet në paraqitjen e botuesve, antologjia "Neë European Poets" përmbledh 290 poetë nga e gjithë Evropa, të cilët kanë botuar së pari pas vitit 1970. Po sipas botuesve, antologjia e botuar nga "Grayëolf" përmbledh krijimet më të mira të një brezi që vjen pas epokës së Paul Celan, Anna Akhmatova, Federico García Lorca, Eugenio Montale dhe Czeslaë Milosz. Rreth 200 përkthyes, duke filluar nga John Ashbery (poeti më i madh amerikan i epokës postmoderne), Derek Ëalcott (novelist), Charles Simic e Dana Gioia (poetë të shquar) etj., kanë kontribuar për versionet anglisht të këtyre poezive. Poezitë janë përzgjedhur nga emrat e poetëve më të shquar të këtyre vendeve, një pjesë e madhe e të cilëve kanë hyrë edhe në Shqipëri me poezi të veçanta apo libra më vete si Fiona Sempson (Angli), Olga Siedakova (Rusi), Haris Vlavianos (Greqi), Enis Batur (Turqi), Vivian Lamarque e Davide Randoni (Itali), Bernardo Atzaga e Luis Garcia Montero (Spanjë) etj. Tri arsyet kryesore mbi të cilat ngrihet ky projekt i madh për audiencën amerikane janë: 1) trajektorja e poezisë evropiane ka vazhduar edhe përtej poezisë që njeh kjo audiencë 2) kulturalisht dhe historikisht, Evropa ka ndryshime të mëdha me disa dekada më parë 3) për poezinë bashkëkohore evropiane, lexuesit dhe poetët amerikanë kanë njohje më të pakët se dikur.

Përkthyesi i poezisë shqipe është i mirënjohuri Robert Elsie, mbështetur nga bashkëpunëtorja e tij Janice Matheu Heck.

# PESË POETË AMERIKANË NË SHQIP

Ezra Pound, Ëallace Stevens, John Ashbery, Robert Hass dhe Thomas Eliot, pesë poetë amerikanë përfaqësues të shekullit XX vijnë të përmbledhur në një kolanë botimesh të përfshirë në serinë "Poetë të mëdhenj amerikanë" nga shtëpia botuese "Aleph".

"Puthja e bregut tej" vëllim që mban emrin e John Ashbery-t, "Poezi dhe kanto të zgjedhura" të Ezra Pound, "Toka e shkretë dhe katër kuartete" i T.S Eliot, "E ardhme ngjyrë jargavani" i Robert Hass dhe "Njeriu i borës" i Ëallace Stevens vijnë nën përkthimin e Gentian Çoçolit, Parid Teferiçit, Rudi Erebarës, Edion Petritit, dhe Iris Klosit. Bëhet fjalë për një përmbledhje e cila përfshin këta poetë amerikanë, por që nuk do të mbesë vetëm këtu. Projekti i nisur nga Gentian Çoçoli dhe që ka gjetur mbështetje nga Ambasada Amerikane në Tiranë, pritet të vijojë më tej.

Poeti, njëkohësisht edhe botuesi i "Aleph" shprehet se me botimin e këtyre pesë vëllimeve ai ka realizuar një ëndërr. Sipas tij, këta poetë amerikanë janë përfaqësuesit e poezisë më të mirë të shkruar gjatë shekullit XX. Ata janë të gjithë poetë që përjetuan tmerrin e dy luftërave botërore dhe që të gjithë emocionin dhe ndjesitë e tyre i përfshinë dhe i derdhën në vargje. Por ka edhe një arsye tjetër që e bën të rëndësishëm për Çoçolin botimin e kësaj vepre të plotë. Ajo vjen si një plotësim në mungesën e teksteve dhe njohurive jo vetëm për studentët shqiptarë, pasi janë vëllime të përfshira në programin për studentët, por edhe për të gjithë ata poetë të rinj, të cilët dëshirojnë të mësojnë më shumë mbi kulturën e poezisë. "Unë kam dashur të sjell pesë autorë amerikanë që t'u jepet një dorë poetëve të rinj shqiptarë, atyre që janë në hapat e parë, që pasi t'i kenë lexuar të mësojnë dhe të jenë këta autorë dhe poezia e tyre një shtysë për të vazhduar përpara", thotë Gentian Çoçoli.

Sipas tij, poezia është një gjini të cilës i duhet kushtuar më shumë vëmendje. Ajo duhet të ketë një vëmendje të veçantë jo vetëm nga instancat përkatëse, por edhe nga vetë shtëpitë botuese.

"Edhe pse bëhet fjalë për një gjini e cila ka shumë më pak lexues në treg, sërish asaj i duhet dhënë vendi që meriton edhe pse me rrezikun e të mos fituarit konsiderueshëm siç mund të ndodhë me një roman", duke kujtuar edhe shprehjen e poetit amerikan, Tomas Eliot, sipas të cilit "poezia është arti i qytetarisë së një populli. Ajo ruan emocionet e tij".

Për Çoçolin, poezia te ne ende shihet me një lloj nënvlerësimi pavarësisht se

roli i saj është i jashtëzakonshëm. Seria e këtyre botimeve kushton 15 mijë lekë. Pritet që ajo të promovohet pas rreth dy javësh në Sallën Amerikane të Bibliotekës Kombëtare në Tiranë mes të ftuarish dhe mbështetësish të kulturës, mes të cilëve edhe ambasadori amerikan, John Withers.
Shikoni:
http://en.wikipedia.org/wiki/Ezra_Pound
http://en.wikipedia.org/wiki/Ëallace_Stevens
http://en.wikipedia.org/wiki/John_Ashbery
http://en.wikipedia.org/wiki/Robert_Hass
http://en.wikipedia.org/wiki/T._S._Eliot

# PESË FILOZOFË NË NJË LIBËR SHQIP

Në shqip Kierkegardi, Vitgenshteini, Niçe, Sokrati, Dekarti, me tekste filozofike.
Në tregun e botimeve, në një mbingarkesë me letërsi rozë dhe vepra të autorëve të panjohur, lexuesi shqiptar ka treguar gjithmonë një tërheqje ndaj letërsisë filozofike. Për të qenë sa më pranë lexuesit dhe për të përmbushur një nga qëllimet e strategjisë së saj, shtëpia Botuese "Ideart" përmbyll etapën e parë të projektit të realizuar në bashkëpunim me "Oxford University Press", duke sjellë për lexuesin shqiptar 24 tituj në kolanën "Hyrje në Filozofi". Për këtë seri botimesh, konceptuar nga Arian Leka, e që përmban gjithsej 50 tituj, kontribuan dhe dhanë ndihmesën e tyre 10 përkthyes, konsulentë, redaktorë të specializuar në fushën e filozofisë, ku njihemi me emrat e Shpëtim Dodës, Elton Tahirllarit etj. Ky projekt do të jetë i hapur, në vijim edhe për vitin 2010-2011, ku lexuesi mund ti ketë këto botime filozofike në bibliotekën e vet, përkundrejt një çmimi prej 600 lekësh.

**Kierkegardi**

Një nga botimet, shkruar nga Patrick Gardiner, sjell "Kierkegaard – filozofi". Søren Kierkegaard, një nga mendimtarët më krijues të shekullit XIX, shkroi gjerësisht rreth temave letrare, psikologjike e fetare. Ky libër tregon se si i zhvilloi Kierkegaard-i pikëpamjet e tij në kundërshtim të hapur me opinionet e kohës. Përshkruan reagimin e tij ndaj teorive etike dhe fetare të Kant-it dhe Hegel-it, si dhe nxjerr në pah dallimin midis qëndrimit të tij dhe doktrinave të formuluara nga mendimtarë të tillë si Feuerbach-u dhe Marx-i. Diagnoza e pakrahasueshme e gjendjes njerëzore e bërë nga Kierkegaard-i, e cila thekson rëndësinë e zgjedhjes individuale, pa dyshim mbetet trashëgimia e tij filozofike më mbresëlënëse, sidomos për zhvillimin e ekzistencializmit. Si ky aspekt ashtu edhe konceptimi i tij sa tërheqës aq edhe paradoksal i besimit fetar trajtohen në mënyrë kritike, dhe Patrick Gardiner e mbyll këtë hyrje të qartë duke demonstruar se çfarë ndikimi pati Kierkegaard-i mbi mendimin bashkëkohor. Hyrja e shkruar mjaft bukur nga Patrick Gardiner mbi Kierkegaard-in bën që ai të vijë i gjallë qoftë si mendimtar ashtu edhe si qenie njerëzore.

**Fridrih Niçe**

Emra të tjerë të këtyre botimeve I gjejmë nga Michael Tanner në veprën “Fridrih Niçe – filozofi”. Guardian nuk harron të shkruajë se ky libër është “shumë i lexueshëm, një hyrje e shkëlqyer”. Filozofia e Niçes ishte pothuajse gati e braktisur për sa kohë që ky filozof ishte gjallë. Që pas vitit 1889, vit kur ai u nda befasisht nga jeta, Niçe ka është perceptuar si një ikonë prej aq shumë njerëzve të pangjashëm mes tyre, interpretimet e të cilëve lutateshin që nga iracionalizmi i skajshëm e deri tek analitizmi ngulmues. Ideosinkretik dhe njëheri aforistik, Fridrih Niçe mbetet gjithmonë nxitës, jetëdhënës dhe provokues, gjithashtu joshës për ti shkuar gjer në fund thellësive të tij. Kjo hyrje e qartë e Michael Tanner mbi jetën dhe veprën e këtij filozofi, merr në shqyrtim dhe analizon mjaft teza plot dykuptimësi dhe errësi që gjenden të pranishme në veprën e Niçes. Aty shohim se si sqarohen përfytyrime e ide të gabuara mbi të gëluese në këto thuajse 100 vjet, që nga koha kur Niçe shkroi në mënyrë profetike: ...dhe mos më ngatërroni mua me atë çka unë jam!. Nuk ka figurë artistike apo kulturore të nëntëdhjetë vjetëve të fundit që të mos ketë njohur ndikimin nga Niçe, duke filluar që nga Tomas Mani e deri te Haidegeri. Tani ekziston një industri e begatë e Niçes, dhe, padyshim, çdo vit për të dalin në qarkullim më shumë libra se sa për çdo mendimtar tjetër. Kjo falë thirrjes dhe grishjes që ai u ka bërë shumë shkollave të dëshpëruara të mendimit dhe antimendimit.



**Dekarti**

I zgjedhur me kujdes në këto botime filozofike është edhe autori Tom Sorell, me veprën mbi “Descartes – filozofi”. Në këtë vepër Tom Sorell nxjerr qartësisht portretin, karakterin dhe mendimet e Rëne Dekartit nga çka vetë Rëne Dekarti mendon dhe na paraqet. Duke vepruar kësisoj, Sorell na tregon shumë për vetë Dekartin si mendimtar.

Faqet kushtuar Meditime, përbëjnë padyshim një nga skicimet më të mira të teksteve hyrëse për tek Rëne Dekarti. “Konciz dhe i kulluar ... kjo vepër rrezaton autoritet” - shkruan J.V.Field, Mathematical Revieës. Dekarti është mjaft i njohur për shprehjen Cogito, ergo sum. Duke bashkuar në një intuitën dhe deduksionin, ai pranoi ekzistencën e botës materiale, nisur nga parimi cogito-s. Tom Sorell në librin e tij rrëfen se mbi të gjitha Rëne Dekarti ishte një avokat, mjek dhe aplikues i qasjejeve dhe pikëpamjeve të reja, i hapur drejt shkencores, ndaj matematikës e fizikës, por edhe ndaj metafizikës, të cilat ai i zhvilloi dhe i përdori për të mbështetur programin e tij në shkencë.

## Vitgenshteini

Autori A. C. Grayling sjell gjithashtu “Ëittgenstein – filozofi”. Raymond Tallis, nga Guardian shkruan se Çdokush që dëshiron të mbërthehet pas këndvështrim-it të mbramë filozofik të Ëittgenstein-it, besimit të tij rreth natyrës së mendimit dhe gjuhës si dhe shumë prej të pashpërfillshmeve (ndonjëherë të keqkuptuara, por që më shpesh të hutojnë) ide të tij mbi filozofinë e mendimit, nuk mund të bëjë gjë më të mirë sesa ta fillojë me këtë libër. Në këtë libër, i cili tenton ti bëjë idetë e Ëittgenstein-it të kapshme edhe për jo specialistët, A.C. Grayling shpjegon natyrën dhe efektet e këndvështrimeve ëittgenstein-iane. Autori përshkruan njëkohësisht filozofinë e hershme të vonë të Ëittgenstein-it, mospajtimet dhe lidhjet që tezat e tij kanë mes tyre, duke na paraqitur një vlerësim të gjallë të vijueshmërisë së influencës që tezat e Ëittgenstein-it lanë në mendimin e sotëm filozofik.

## Sokrati

Vepra e fundit filozofike që përbyll këtë botime është autori Christofer Taylor me “Sokrati – filozofi”. Sokrati zë një pozitë kyçe në historinë e filozofisë. Nuk ekzagjerojmë aspak nëse themi se po të mos kishte qenë për ndikimin që pati mbi Platonin, zhvillimi i filozofisë perëndimore do të kishte marrë një rrjedhë krejt të ndryshme. E megjithatë Sokrati nuk shkroi asgjë për veten dhe informacioni që kemi për të ka të bëjë kryesisht me figurën tërheqëse dhe të zemëruar që shfaqet në dialogët e Platonit. Në këtë vepër, Christopher Taylor hedh dritë mbi marrëdhënien mes Sokratit historik dhe personazhit të Platonit, si dhe trajton figurën e përjetshme të Sokratit si modeli ideal i stilit filozofik të jetesës, një mendimtar ky integriteti moral dhe intelektual i të cilit përshkonte çdo element të jetës së tij, madje edhe përballë tradhtisë dhe ekzekutimit nga bashkëkombësit e tij athinas.

# AUTORËT SHQIPTARË MË TË PREFERUARIT E VITRINËS SË LIBRIT

Libri i autorit Ben Blushi "Otello, Arapi i Vlorës", ndër më të shiturit. Vitrina e librit ka rezervuar këto ditë një numër të madh titujsh të rinj, të cilët në këtë sezon sjellin histori dhe ngjarje interesante. Këta tituj të rinj librash vijnë pranë lexuesve nga autorë të njohur botërorë dhe shqiptarë, të cilët tashmë janë bërë të njohur me veprat e tyre. Në këtë sezon duket se autorët shqiptarë janë më të preferuar, pasi dhe shitjet sipas libraręve kanë qenë jo të pakta për autorët shqiptarë, duke bërë që në këtë sezon ata të jenë ndër më të preferuarit. Një histori mesjetare, po aq sa edhe e ditëve të sotme është romani i dytë i shkrimtarit Ben Blushi, "Otello, Arapi i Vlorës. Libri i këtij autori sipas librarëve ka qenë ndër më të shiturit e këtij sezoni."Ai ka qenë shumë i kërkuar nga shumë lexues, madje dhe nga Kosova. Për javë të tëra ai ishte ndër të parët që kërkohej nga lexuesit, megjithëse tani ka rënë pak shitja e tij, ai sërish vijon të jetë ndër më të kërkuarit e këtij sezoni për sa i takon autorëve shqiptarë", tregon një librare. Autori ka huazuar disa nga personazhet më të njohur të Shekspirit për të na dhënë një panoramë shumë interesante shqiptare. Shkrimtari Ben Blushi vjen para lexuesit me romanin e dytë të tij "Otello, Arapi i Vlorës" plot një vit pas suksesit të pazakontë të librit të tij të parë "Të jetosh në ishull", i cili theu rekordet gjysmëshekullore në tregun e librit shqip me mbi 20.000 kopje të shitura në dhjetë muaj. Ngjarjet shtrihen në vitet 1300-1400 dhe zhvillohen në dy qendra urbane të njohura të kohës së Mesjetës, në Venedik dhe në Vlorë, marrëdhëniet politike e tregtare midis të cilave ishin mjaft intensive për kohën. Sfondi historik është real: Vlora e viteve para pushtimit turk dhe përpjekjet e kryezotit të saj, Balshës II, për të zgjeruar zotërimet e tij dhe për të përballuar vërshimin e turqve në Jug të vendit, vrasja e tij në fushën e betejës dhe drejtimi i principatës nga e shoqja, Komita Muzaka, aleanca me serbët nëpërmjet martesës së vajzës së saj, Rugina, me princin serb Mrkzha Zharkoviç, të cilin vlonjatët e pagëzuan Kasi, qëndrimi indiferent i Venedikut, si dhe i të gjitha principatave të tjera italike, duke e lënë të vetme Vlorën, si dhe gjithë Shqipërinë në përballjen me pushtuesit e rinj që vinin nga Azia e largët. Familja Contarini nga Venecia, pasardhës të Marko Polos nga babai dhe vlonjatë nga e ëma, plotësojnë kuadrin historik në anën tjetër të detit Adriatik, duke na nxitur imagjinatën për tablonë e jetës reale të kësaj zone mesdhetare para më shumë se gjashtëqind vjetësh, temë kjo mjaft e preferuar për autorin e librit. Por, gjetja më origjinale dhe intriga më

e pabesueshme e autorit janë personazhet që gjallojnë në libër, të cilat ai i ka marrë nga Shekspiri, nga tragjedia e njohur "Otello, Arapi i Venedikut", në të njëjtët role, por të vendosur në kohë gati 100 vjet më parë se tragjediani i njohur të kishte lindur. Otello, Desdemona, Emilia, Jago, Kasi etj., janë figura të njohura të letërsisë botërore, por që në këtë roman veprojnë jo vetëm në Venedik, por më shumë në Vlorë, në bashkëveprim me shumë figura interesante vlonjate të krijuara nga autori, si mjeku i famshëm Stefan Gjika, trimi lab Andrea, turku pushtues Hamiti etj. Romani i dytë i Ben Blushit është mbi të gjitha një roman mbi dashurinë.

Në tituj nga autorë shqiptarë vjen dhe "Vila me dy porta", një rrëfim mbi iluzionin e lumturisë nga Vera Bekteshi, një libër i cili ka qenë po ashtu i kërkuar nga lexuesit. Autorja na sjell një roman dokumentar apo rrëfimin e jetës së saj në një periudhë tronditjesh të forta, që shkojnë nga rinia e parë, goditja e Fshesës së Hekurt në vitin 1974, kalvari i internimeve e deri në vitet pas kthimit të lirisë."Vila me dy porta" sjell një këndvështrim tjetër për të njëjtën periudhë: këndvështrimin e njeriut që u lind dhe u rrit në iluzionin e lumturisë dhe paqes si fëmijë e nomenklaturës së Bllokut, dhe pastaj një ditë sheh se si shembet krejt ngrehina e kësaj lumturie, mashtruese, sepse revolucioni ha bijtë e tij. Tituj të tjerë, që servir vitrina e librit për këtë javë është dhe "Ese të letërsisë shqipe" të Ernest Koliqit, një prej poetëve, prozatorëve, dramaturgëve dhe studiuesve letrarë të mëdhenj shqiptarë. Kjo përmbledhje me ese botuar në Itali më 1972 përmban kontribute, kumtesa e artikuj të mbajtur në konferenca e kongrese të ndryshme shkencore të botuara jashtë Shqipërisë të cilat kapin një periudhë kohe 15 vjeçare, duke filluar nga viti 1953 deri në vitin 1968. Ky libër vjen i përkthyer në shqip nga Dhurata Shehri. Dhe sipas librarëve ka qenë një ndër librat e kërkuar, që i shtohet listës së autorëve shqiptarë.

# PAS NJË ÇEREK SHEKULLI "KUJTIMET" E ISMAIL QEMALIT

"Kujtimet" e Ismail Qemalit botohen ne shqip thuajse pas nje shekulli. I perkthyer nga anglishtja nga Abdurrahim Myftiu libri "Kujtime" vjen nga shtepia botuese Toena pas botimit ne Londer ne vitin 1920. Historianet te cilet ishin te pranishem ne promovimin e ketij libri biografik hamendsojne se doreshkrimi i pare mund te kete qene ne frengjisht. Nderkaq vene theksin tek personaliteti i ketij intelektuali te shquar ne perandorine otomane qe realizoi Pavaresine e Shqiperise ne vitin 1912. "Eshte nje tablo e plote, impresionante, dekada te tera gjate gjysmes se dyte te shek. XIX te karrieres se nje shtetari ne kopshtet me te larta, nga nje kend ne tjetrin, ne hapesiren e pamate te perandorise osmane. Nje burre shteti dhe diplomat, njohes i mire i ceshtjes lindore, ceshtjes qendrore te diplomacise se fuqive te medha ne cerekun e fundit te shek. XIX. Si mund te injorohet kjo veper, ky bagazh politik me arsyetimin se ato nuk u perkasin ngjarjeve te pavaresise", thote Arben Puto, historian.Ndersa vleresohet kontributi i ketij patrioti dhe intelektuali ne kujtimet e Ismail Qemalit historianet gjejne edhe fragmente apo copeza historish qe autori i ka lene pak ne hije sic eshte parapergatitja diplomatike per pavaresine e Shqiperise. "Nje shtetar dhe nje kontribues themelor i pavaresise shqiptare duhet qe ne kujtimet e tij ti kushtonte nje vemendje shume te madhe dhe nje gjeresi ne vepren e vet pavaresise se Shqiperise. Po te vini re ne kete liber kujtimesh ai i kushton nje vend modest vepres se tij madhore, shpalljes se pavaresise se Shqiperise", shprehet Paskal Milo, historian.Ashtu sic shkruan ne parathenien e librit ne vitin 1920 Ëilliam Morton Fullerton nje prej nxitesve me te medhenj te plakut te Vlores per te shkruar kujtimet.... "Keto kujtime jane madje dicka me teper se vrojtime te nje zotnie shqiptar e plaku te urte. Ato japin nje pasqyre teper vetjake e jashtezakonisht objektive te botes osmane, e cila sado parahistorike te jete bere ne dukje si pasoje e luftes nuk eshte aq e larget sa te mos na flase me keshilla per kohen tone e per te ardhmen e afert".

# DAN BROVN: "SIMBOLI I HUMBUR"

Në këtë roman të ri tronditës, pas dukurisë globale “Kodi i Da Vinçit”, Dan Broën-i demonstron edhe një herë pse është shkrimtari më i njohur në botë. “Simboli i humbur” është një rrëfim mjeshtëror, një rendje për jetë a vdekje përmes një labirinti të botës së njëmendtë të kodeve, sekreteve dhe të vërtetave të padukshme... të gjitha nën syrin vëzhgues të kriminelit më të tmerrshëm që Broën-i ka krijuar deri më sot. I vendosur brenda dhomave të fshehta, tuneleve dhe tempujve të Uashingtonit, D.C., “Simboli i humbur” zhvillohet me shpejtësi në një mjedis befasues dhe shkon drejt një përfundimi të papërfytyrueshëm. Rrëfimi nis me simbologun e njohur të Harvardit, Robert Langdonin, i cili merr një ftesë të papritur për të dhënë një leksion në ndërtesën e Kapitolit të Shteteve të Bashkuara. Por, pak minuta pas mbërritjes së tij, nata merr një kthesë të çuditshme. Një objekt shqetësues - i koduar mjeshtërisht me pesë simbole - zbulohet në ndërtesën e Kapitolit. Langdoni e njeh objektin si një ftesë antike... që synon ta çojë marrësin e saj në një botë të urtësisë ezoterike, të humbur kohë më parë. Kur mentori i dashur i Langdonit, Piter Solomoni - një mason e filantrop i mirënjohur - rrëmbehet brutalisht, Langdoni e kupton se e vetmja shpresë për ta shpëtuar atë është ta pranojë ftesën mistike dhe të shkojë kudo që ta shpjerë ajo. Në çast, Langdoni gjendet i zhytur në një botë të fshehtë të sekreteve masone, të historisë së panjohur e të vendeve të papara ndonjëherë dhe të gjitha ato duket se e tërheqin drejt një të vërtete të vetme, të pabesueshme. Siç e zbuloi bota te “Kodi i Da Vinçit” dhe “Engjëj dhe djaj”, romanet e Dan Broën-it janë tablo të shkëlqyera të historive të fshehta, të simboleve të mistershme dhe të kodeve enigmatike. Në këtë roman të ri, ai përsëri i sfidon lexuesit me një rrëfim të zgjuar e me ritëm marramendës, që paraqet befasi në çdo kthesë. “Simboli i humbur” është pikërisht ajo çka kishin pritur admiruesit e Broën-it... romani i tij më drithërues deri tani.

# ELENA GJIKA, AUTORE E 10 LIBRAVE MBI ZVICRËN

Një ndër personalitetet e rëndësishme të kulturës shqiptaro-rumune është Elena Gjika, e njohur gjithandej, po edhe në Zvicër, si Dora d`Istria. Ajo kishte ardhur në Zvicër pas ndarjes prej burrit të vet, Alexander Koltsov-Massalski, më 1855 dhe kishte kaluar shumë vite në këtë vend. Elena Gjika ka lënë gjurmë të rëndësishme jo vetëm për kulturën shqiptare, por edhe në Zvicër, gjë që ka bërë që shumë hulumtues zviceranë, edhe sot e kësaj dite të merren me studimet e saj. Nga ajo janë të botuar diku rreth 10 libra (dhe disa artikuj) vetëm për Zvicrën dhe historinë e saj. Ato janë të botuara në gjuhën gjermane, frënge dhe italiane. Kishte shkruar për Zvicrën gjermane, për Zvicrën franceze dhe italiane, dhe po ashtu edhe për Zvicrën retroromane dhe veprat e saj janë të botuara në Zvicër, në të gjitha gjuhët. Po ashtu, shumë artikuj ajo i kishte botuar nëpër revista të ndryshme të Zvicrës dhe jashtë saj. Sidomos janë të njohura veprat e saj, si "Die deutsche Schëeiz. Land, Volk und Geschichte", Zürich, 1860 (në tri pjesë); "Une rencontre de voyage. Souvenirs de la Suisse ital", Paris,1861; "La Suisse allemande et l'ascension du Moench", Paris 1856; "Die Deutsche Schëeiz und die Bestegung des Mönchs", Zürich, 1858; "Sëitzerland, the pioneer of the Reformation; or La Suisse allemande", London, 1858.

**Elena Gjika, gruaja e parë që pushtoi majën e alpeve zvicerane Mönch!**

Zvicra është e njohur për malet e Alpeve. Një ndër majat kryesore të Alpeve është edhe maja e quajtur Jungfraujoch afër Bernës, pikërisht vendi që quhet Mönch, që gjendet në lartësinë mbidetare prej 4107 metrash. Është shumë interesante se këtë majë për të parën herë, në tërë historinë e Zvicrës e vizitoi si grua pikërisht Elena Gjika (Dora d`Istria), vetëm një vit pas vizitës që kishin bërë burrat nga Vjena, më 1857. Ka shkencëtarë zviceranë që mendojnë se me të vërtetë Elena Gjika ishte njeriu i parë që kishte vizituar vendin Mönch të Alpeve të Bernës, por nuk ka diskutim se ajo ishte gruaja e parë në histori që vizitoi këtë vend.

Autori Ernst Jäckh, në librin e tij "Im türkischen Kriegsl*ger durch Albanien" botuar më 1911, bën një paralele shumë interesante të Shqipërisë me Zvicrën, pikërisht duke krahasuar banorët e Kantonit Schëyz të Zvicrës, me malësorët në Shqipëri.

Shkrimtari Andon Zako Çajupi, më 1887 erdhi në Zvicër, pikërisht në Gjenevë, ku studioi Drejtësinë. Përfundoi në Gjenevë studimet, më 24 tetor 1892 dhe mbeti aty edhe më vonë, ku edhe ishte martuar me vajzën e quajtur Evgjenia, me të cilën pati një djalë, Stefanin. Evgjenia vdiq aty nga viti 1892.

# ISMAIL KADARE NË HAPËSIRËN SHQIPFOLËSE

Ismail Kadare dhe vepra e tij tashmë njihen mirë në mbarë kontinentin e më gjërë për forcën e saj shprehëse e vlerat autentike që mbart, por që gjithsesi nuk mund të trajtohen veçmas nga kultura e përbashkët evropiane. Nëse do ta kufizonim atë të paktën në shpërndarjen që ajo njeh në hapësirën gjermanike, do të shihnim se për fat, ajo ka gjetur një vend të merituar, falë edhe veprës së një përkthyesi të zellshëm e njohësi të mirë të letërsisë shqipe, me emrin, Joachim Roehm.
Kadare, një "shkrimtar patriot"Por le të shohim se ç'thotë vetë përkthyesi gejrman i veprave të Kadaresë për shkrimtarin e madh shqiptar. Roehm e merr shpeshherë në mbrojtje zellin dhe pasionin, duke e cilësuar si një shkrimtar që ka futur dukshëm e me qëllim elementin apo aspektin patriotik në veprat e tij, përkundrejt kritikave për nacionalizëm. Ismail Kadare, thotë Roehm, është autori shqiptar më i rëndësishëm dhe, sidoqoftë, me distancë më i njohuri ndër ta në ditët tona. Ai ka arritur të korrë shumë sukses e mirënjohje për veprat e tij në mbarë botën. Librat e tij janë përkthyer në të gjitha gjuhët e mëdha botërore e ndërkohë edhe në një sërë të tjerash më të vogla. Ai ka fituar një sërë çmimesh ndërkombëtare në letërsi dhe është gjithashtu edhe "Kalorës i Legjionit të Nderit Francez". Ndërsa vit pas viti diskutohet për fituesin e çmimit "Nobel" në letërsi, emir i tij do të jetë gjithnjë në listën e kandidatëve për t'u shpallur fitues. Në hapësirën e letërsisë e të përkthimeve në gjermanisht, ai mund të llogaritet ndër autorët ndoshta si "më i panjohuri, ndër të njohurit", megjithëse në gjuhën gjermane janë botuar një duzinë me vepra të tij. Gjithsesi, nga mesi i viteve nëntëdhjetë pati një ndërprerje të botimeve që erdhi për shkaqe të ndryshme dhe është për t'u falënderuar puna me botimet e Egon Ammann-it.Me fillimin e mijëvjeçarit të ri, Ismail Kadare ka arritur të fitojë ndoshta një numër jo dhe aq të madh lexuesish, por që renditen tek ata me shije të hollë.“Si e njoh Ismail Kadarenë”Ismail Kadare lindi më 28 janar 1936 në qytetin e Shqipërisë Jugore, Gjirokastër, një qytet që ngjan të jetë ndërtuar në krah të ëndrrës; bir i një postieri gjykate, por me një gjysh të mirarsimuar nga ana e së ëmës. Rreth fëmijërisë së Kadaresë dhe qytetit të lindjes, nuk dua të them gjë, pasi këtë ai e ka përshkruar vetë në romanin që për mua është më i bukuri i tij, "Kronikë në gur". Për sa i përket ardhjes së Ismail Kadaresë në botën e kulturës e letërsisë gjermanofolëse, në fillim jo çdo gjë eci fjollë. Kritika letrare gjeti vend për të, vetëm në

fillim të viteve nëntëdhjetë, ku veprat e tij u vlerësuan si goditëse e të gjetura ndaj regjimit të Hoxhës e më pas, po të njëjtët kritikë që e kishin ngritur në qiell, filluan ta kritikonin pjesërisht, se kishte qenë i afërt me regjimin. Por, sipas mendimit tim, vepra letrare e Ismail Kadaresë është plotësisht e integruar e padiskutim e pranueshme e me vlera të mëdha.Për Ismail Kadarenë flet integriteti letrar i veprës së tij, i marrë në tërësinë e saj. Dielli nuk ndriçon shpesh në perandorinë e Kadaresë dhe muret e ndërtesave zyrtare, keshtjellave dhe qyteteve të pjerrëta rreken të shprehin indinjatë. Por si lexues, kush nuk trembet prej tyre, përjeton edhe shumë skena të humanitetit prekës e të poezisë të pareshtur, të vendosur në një gjuhë të thjeshtë, të qartë e të depërtueshme.Ismail Kadare është shumë stoik dhe një shkrimtar shumë shqiptar. Kjo ka bërë që ndërkohë të ketë zëra apo kritika se ai është disi nacionalist. Ka mundësi të jetë edhe kështu, që tek ai nëvitet e fundit, të ndihet vrulli i një nacionalisti, apo më mire i një shkrimtari nacionalist, për të theksuar atë që ne e quajmë, “sjellja e elementit patriotik”. Me njërin nga kritikët e tij, Alain Bosquet, Kadare vihet përballë në një intervistë të gjatë, pasi libri i tij u botua në Francë. Ky kritik kishte shkruar: "Nëse bëhet fjalë për popullin e tij, Kadare është aq i verbër sa Homeri". Megjithatë, unë këtu dua të theksoj vetëm një gjë: shqiptarët shkojnë me botën mistike të Kadaresë. Një popull, i cili për dymijë vjet me radhë, u rezistoi ngritjeve e rënieve të perandorive, dyndjeve të shumë popujve, kryqëzatave, sulmeve e pushtimeve, i dërmuar nga gjakmarrja, e cila ia dobësonte forcën mbrojtëse, popull që për dymijë vjet me radhë e ruajti dhe e pasuroi gjuhën e vet, të cilën nuk e shkruante, por vetëm e mbante të gjallë në traditë gojore, në këngë; një popull i tillë ofron mjaft enigma, të cilave ia vlen t'u shkosh pas. Kadare e ka bërë këtë, ai i ka parasysh mitet e legjendat e popullit të tij, historinë e shqiptarëve dhe historitë e tyre, diku me patos, por më së shumti, me kthjelltësi e logjikë e pa zbukurime dhe kështu vjen në përfundime interesante e, para së gjithash, me vlera letrare. Si përkthyes unë e vlerësoj Ismail Kadarenë për aftësinë e tij, për disiplinën tregimtare, për ndërtimin e tensionit, për artin e kombinacionit të ritmeve, para sëgjithash, për gjuhën, e cila është e thjeshtë, e qartë, në një farë mënyre e përshkueshme dhe që mund të kthehet kaq shpejt në poezi e në figura me bukuri e forcë të paparë.Në 70-vjetorin e lindjesShtypi e media gjermane u tregua mëse aktive në përkujtimin e jubileut të 70-të të lindjes së shkrimtarit të madh shqiptar (Ismail Kadare ka lindur më 28 janar 1936). Ato i kanë kushtuar shumë faqe veprave e jetës së tij, vlerësimeve në kohë të ndryshme që kritika e specializuar i ka bërë e rolin që ai luan për të sjellë një imazh sa më realist, por edhe kritik të vendlindjes, duke kontribuar në këtë mënyrë edhe në promovimin e padiskutueshëm të vlerave të pazbuluara të saj në mbarë

Evropën. "Si asnjë shkrimtar tjetër, Kadare e ka sjellë historinë e vendlindjes së vet në romane e tregime në shkallën e saj më të lartë. Ismail Kadare është kthyer prej kohësh në një ikonë unike e të padiskutueshme të vlerave e problemeve të popullit që përfaqëson, por edhe të Ballkanit". Kështu shprehet njëra prej gazetave gjermane për të.Beqë Cufai, një njohës i mirë i tij, në "Neue Zürcher Zeitung" të datës 28 janar 2006 shkruan: "Kadare rreket të gjejë kufirin mes mitit e realitetit, themelet e ekzistencës njerëzore. Perandoritë e mëdha në librat e tij (ajo osmane e ajo komuniste) janë më pak vende historike se sa arena prototipe të të gjithë atyre, çfarë jeta jonë qysh nga krijimi ka përjetuar. Ato janë një çelës për të kuptuar përplasjen e sotme të kulturave dhe ideologjive".Peter Mohr, i "Ëiener Zeitung" më 27 janar 2006 shkruan: "Kadare është një tregimtar i madh, një shkelës kufijsh, që vërtitet mes përrallave plot fantazi e politikës së ashpër, në të cilën ai gjithnjë i ka futur hundët". Ja se si e vlerëson romanin e tij më të fundit, "Viti i Mbrapshtë", gazeta gjermane "Mittelland-Zeitung" e datës 3 nëntor 2005; "I treguar me mjeshtëri..., ai është i shkëlqyer!".Ndërkohë, një tjetër gazetë gjermane, në një përmbledhje që Jürgen Strein, ka shkruar për shkrimtarin e madh shqiptar në "Fränkische Nachrichten", më 13 tetor 2005 shkruan: "Ismail Kadare krijon vepra artistike, të cilat pavarësisht nga koha që ato janë zhvilluar në vendlindjen e tij, kanë vlerë për çdo kohë".Në Gazetën gjermane "Berliner Zeitung", kritiku Mathias Schnitzler, më 14 tetor 2004 shkruan për ribotimin në gjuhën gjermane të "Gjeneralit të Ushtrisë së Vdekur": "Librat më të mirë të Kadaresë, siç është dhe ai i pari, i publikuar në vitin 1963 me titull "Gjenerali i Ushtrisë së vdekur", që sillet në një variant të ri të përkthyer nga Joachim Röhm, tanimë për lexuesin gjerman, përbën shumë më tepër se sa një poemë kombëtare. (...)Një roman antiluftë, antimilitarist e antitotalitarist me forcë më të madhe poetike se sa "Gjenerali" i Kadaresë, unë nuk mund ta imagjinoj se mund të ketë".Nga ana tjetër, shtypi vjenez, me anë të Helmut Ëolfgang, në "Ëiener Zeitung" në janar 2003 shkruan për botimin e romanit të tij, "Ura me tri harqe" në gjermanisht: "Një roman jashtëzakonisht modern, që duhet të kishte zënë me siguri një vend mëse të merituar në shumë biblioteka". Më tej ai shton se: "Ismail Kadare është prej kohësh mjeshtri i padiskutueshëm i letërsisë së Evropës Juglindore, dhe ai me kohë renditet me të drejtë ndër kandidatët më seriozë për të marrë çmimin "Nobel" në letërsi".Në "Aargauer Zeitung", një kritik do të shprehej për të dikur se: "Në pikëpamjen e gjuhës, kandidati shqiptar për çmimin Nobel, dëshmohet edhe një herë si një mjeshtër i specialitetit të vet. Ndodh shpesh që të hasësh gjatë leximit në ndonjë metaforë apo ndonjë shkëndijë tjetër rrezatuese...,Ai është një ikonë e vendit të vet, një ambasador i fjalës së lirë, i promovimit të vlerave të atdheut të vet".Mareile

Ahrndt, e gazetës "Financial Times" në Gjermani shkruan se: "Kualiteti letraro-artistik i romaneve të tij e bën famën e tij shumë të shpjegueshme, dhe një njohës i mirë i veprës së tij e di se cili duhet të jetë mesazhi: këtu pret kandidati i çmimit Nobel". Hansgeorg Hermann, në të përditshmen zvicerane "Neue Zuercher Zeitung" shkruan ndër të tjera se: "Ismail Kadaré është si të themi, epiqendra e jetës kulturore në Shqipëri".

# LIBRAT, QË FËMIJËT DUHET T'I LEXOJNË

Që adoleshentët dhe të rinjtë e sotëm nuk lexojnë kjo dihej prej kohësh, por problemi qëndron në faktin se si mund t'u zgjohet atyre kureshtja dhe dashuria për librin në kohën kur çdo ditë e më shumë kjo veprimtari njerëzore po vdes mes brezit në rritje. Leximi ka efekt mbi kulturën gjuhësore të fëmijëve, mbi sistemin e vlerave dhe në përgjithësi mbi botën shpirtërore të të rinjve. Sepse qëndrimi ndaj letërsisë artistike është një nevojë e brendshme, shpirtërore. Nevojën për një përjetim të posaçëm emocionues, intelektual mund të na e japin vetëm librat. Idenë ndoshta më të veçantë për të mundur internetin dhe televizionin e ka pasur gazeta angleze "Daily Telegraph" e cila ka hartuar listën e librave që të gjithë fëmijët dhe të rinjtë duhet të lexojnë. Klasifikimi që gazeta e ka titulluar "100 librat që fëmijët duhet të lexojnë" i drejtohet fëmijëve dhe deri diku edhe adoleshentëve. "Pipi Çorapegjata", "Liza në botën e çudirave" apo "Herry Poter", janë disa nga titujt që mund t'i bëjnë ata të pasionohen pas leximit, duke hequr dorë, të paktën për disa orë nga televizioni apo videolojërat. Është e vërtetë se fëmijët tanë nuk lexojnë aq sa duhet dhe se në vend të tyre preferojnë internetin apo televizionin. Me këtë rast e përditshmja londineze rendit historitë që garantojnë se do të ndezin pasionin për letërsinë te fëmijët me shpresën se do të bëhen lexues të rregullt dhe të pasionuar kur të rriten. "Fëmijës tim nuk i pëlqen të lexojë, nuk lexon aq sa duhet, apo lexon vetëm libra me ilustrime dhe budallallëqe pa vlerë", është shqetësimi i shumë prindërve të ditëve të sotme. Që leximi i letërsisë artistike mes të rinjve është në rënie, e konfirmojnë plotësisht edhe statistikat. Kështu, sipas një sondazhi të kryer së fundmi në Britaninë e Madhe, tregohet se vetëm 20% e fëmijëve mes moshës 6-16 vjeç, lexojnë çdo ditë nga një libër, ndërsa pjesa më e madhe dhe respektivisht 53 për qind, maksimumi lexojnë nga një herë në javë. Rreth 40 për qind thonë se nuk arrijnë të përqendrohen mbi libra, sepse janë shumë të gjatë; 48 për qind thonë se kur vijnë në shtëpi në mbrëmje janë shumë të lodhur për të lexuar një libër, 46 për qind, për të njëjtën arsye, pëlqejnë më mirë të shohin televizor, 26 për qind tregojnë se preferojnë të navigojnë në internet ose të luajnë "Playstation". Dhe më pak se 25 për qind e lexuesve të rregullt arrijnë të lexojnë vazhdimisht çdo ditë. Pra, shifrat tregojnë qartë se e njëjta tendencë po përhapet me ritme të shpejta edhe në pjesën më të madhe të vendeve të Evropës, po ashtu dhe në Amerikë. Në kohët e fundit, po dalin gjithmonë e më shumë, si kërpudhat pas shiut, sajte

interneti që tregojnë se si duhet t'u fusim në gjak fëmijëve dashurinë për leximin, por pavarësisht kësaj, paradoksal është fakti se pikërisht interneti, së bashku me televizionin dhe videolojërat, i bën konkurrencë letërsisë dhe gjithmonë e më shumë është ai që po i fiton sfidat. Megjithatë se çfarë duhet të lexojnë fëmijët tanë, në mënyrë që t'u shtohet dashuria për librat, për të ndihmuar mësuesit dhe prindërit të zgjedhin, "Telegraph" ofron listën e tij: rreth 100 libra të mrekullueshëm të letërsisë botërore që u këshillohen të vegjëlve deri në moshën 16 vjeç. Mes atyre që propozohen janë: për të vegjëlit: "Borëbardha", "Hirushja" apo "Uini Pu"; për fëmijët më pak të rritur: "Përrallat" e vëllezërve Grim, "Piter Pan" i James Mattheë Barrie apo "Pipi Çorapegjata" i Astrid Lindgren. Për sa u përket adoleshentëve, Ideja më e veçantë për të fituar betejën me internetin dhe televizionin është hedhur nga një gazetë angleze. "Daily Telegraph" ka hartuar listën e 100 librave që të gjithë fëmijët dhe të rinjtë duhet të lexojnë sugjerimet e gazetës angleze janë si më poshtë: "Liza në botën e çudirave" i Leëis Carroll, "Ishulli i thesarit" i Robert Louis Stevenson, "Aventurat e Tom Sojerit" i Mark Tëain, për të vazhduar më tej me "OliverTëist" të Çarls Dickens, "Kim" i Rudyart Kipling, "Gra të vogla" të Luiza May Alcot, për ta mbyllur me "Ditarin" e Ana Frankut. Nuk i mungojnë zgjedhjes edhe "Princi i vogël" i Antonie de Saint Exuper, "Tre moskëtjerët" nga Aleksandër Duma, "Robinson Kruzo" i Daniel Defo, "Djemtë e rrugës Pal" i Ferenc Molnar, si dhe Pinoku. Por, edhe pse këto konsideron si thesare të letërsisë botërore, problemi është se si t'i bësh fëmijët dhe adoleshentët t'i marrin në dorë për t'i lexuar. Dyshimet se një listë e tillë, mund të mos i bëjë fëmijët të tregojnë interes ndaj tyre janë të mëdha. Nick Hornby, një autor anglez, romani i fundit i të cilit ka pak kohë që ka dalë në Mbretërinë e Bashkuar, për herë të parë u drejtohet lexuesve më të vegjël. Vetë ai, që ka shkruar shumë si dhe përse duhet të lexojmë, nuk është aspak i bindur se kjo listë mund të jetë efikase. "Të bësh listën e librave që një fëmijë duhet të lexojë në mënyrë që të dojë letërsinë është mënyra më e mirë për larguar dashurinë për letërsinë. Të pretendosh se fëmijët tanë do të pëlqejnë të njëjtat libra që kemi pëlqyer edhe ne apo prindërit e tyre 40 vjet më parë është tërësisht absurde. Le të lexojnë ç'të duan. E rëndësishme është që të kenë stimuj të mjaftueshëm për ta bërë, në familje dhe në shkollë, të mund të zgjedhin lirisht, pa një rrugë të përcaktuar nga të rritur që nga bota e tyre njohin gjithmonë e më pak", tregon autori i disa nga librave më të shitur në botë. "Asnjë guidë për fëmijët dhe sidomos asgjë që mund të jetë njëlloj nga njëri brez te tjetri". Për çdo rast, shton Michael Morpurgo, shkrimtar i njohur i historive për fëmijë, normat e vendosura nga shkolla në kohët e sotme janë tërësisht të gabuara. "Mësimi në shkolla është pjesërisht përgjegjës për mungesën e dëshirës që të rinjtë kanë për

të lexuar. Shkolla u jep nxënësve idenë se letërsia nuk bën për ta, por që është një botë e rezervuar vetëm për një kastë të caktuar lexuesish dhe shpesh motivi është se të lexosh është ndryshe nga dëshira për të treguar. Shumë fëmijë, të cilëve u ishte ngjizur dashuria për librat, duke i dëgjuar ata të tregohen nga prindërit apo anëtarët e tjerë të rritur të familjes para se t'i zërë gjumi, e humbin shumë shpejt këtë dashuri në bankat e shkollës ku të lexuarit nuk është kënaqësi por detyrë. Për t'u dashuruar me letërsinë nevojiten patjetër histori tërheqëse, dhe jo gjithmonë shkolla është e aftë t'ua japë". Por nuk është kurrë vonë për të nisur, rrëfen Alain de Bottom, një gazetar dhe shkrimtar anglez, libri i fundit i të cilit me titullin "Si Prusti mund të ndryshojë jetën tuaj", mjafton që kjo të bëhet në moshën e duhur cilado qoftë ajo: "Dashuria e vërtetë dhe e parë me letërsinë ka qenë në moshën 21 vjeç kur kam lexuar "Vuajtjet e djaloshit Verter" të Gëtes. Të fillosh të lexosh shpejt me pasion patjetër të ndihmon që diçka të tillë ta bësh edhe kur rritesh kur vjen mosha e arsyes. Nuk është e thënë që dashuria për librat të lindë që nga bankat e shkollës". Teoria e tij është kjo: Edhe nëse fëmijët tani nuk pëlqejë "Pipi Çorapegjatën" ose "Ishullin e thesarit", siç pëlqenim ne, Prust është akoma në kohë për t'u ndryshuar jetën. Në fund të fundit, çdo brez ka librat e tij të preferuar".

**LIBRAT:**

**"LEPURUSHI PETER"**
Historia e "Lepurushit Peter" të Beatrix Potter është një libër për t'u lexuar. Për të ndihmuar lepurushin Peter të gjejë shaminë e tij do të takoheni me personazhe dhe materiale të ndryshme

**"MAÇOKU I ÇMENDUR"**
Libri i autorit dr. Seuss është një klasik që tregon se dita e mërzitshme në shtëpinë e dy fëmijëve mbyllet në mënyrë të mrekullueshme kur në shtëpi mbërrin një mace e çuditshme që flet

**"ËINNI POOH"**
"Ëinnie Pooh" i shkruar nga Alan Alexander Milne. Arushi prej pelushi i romanit të vitit 1926 u bë i famshëm edhe nga filmat e shumtë me kartonë të animuar të prodhuar nga "Ëalt Disney"

**"ELEFANTI BARBAR"**
"Elefanti barbar" lindi në vitin 1931 nga pena franceze e Jean de Brunhoff, i

frymëzuar nga një përrallë që bashkëshortja e tij kishte shpikur për fëmijët

**"PËRRALLAT"**
"Përrallat" e vëllezërve Grim janë një ripërpunim i traditës popullore gjermane. Mes më të famshmeve "Borëbardha", "Hirushja", "Hansel dhe Gretel"

**"PITER PAN"**
I shkruar në vitin 1904 nga Mattheë Barrie, tregon aventurat e "djaloshit që nuk dëshiron të rritet" dhe u frymëzua nga djemtë që kishte takuar në Keningston

**"PIPI"**
Në librin "Pipi Çorapegjata" të Astrid Lindgren tregohen aventurat e një vajze që jeton vetëm në një shtëpi gjigande në shoqërinë e një majmuni dhe një kali

**"HARRY POTER"**
Personazhi i J.K Roëling, protagonist i një sage bashkëkohore, është bërë një fenomen letrar. Historia e magjistarit Harry është vendosur mes viteve 1980 dhe 2017

**LIZA**
"Liza në botën e çudirave" i shkruar nga Leëis Carroll fillon më 4 maj, ditën e datëlindjes së Liz Liddell, një fëmijë 7 vjeç që për të ndjekur një lepurush të bardhë përfundon në një tjetër botë

**"TOM SOJER"**
"Aventurat e Tom Sojerit" të autorit Mark Tëian tregojnë për një djalosh të shkathët dhe dinak që për të shpëtuar nga ndëshkimet e teze Polly-t i futet lloj-lloj aventurash

**"KIM"**
Rudyard Kipling tregon historinë e një djaloshi 13- vjeçar, jetim dhe i varfër në rrugët e qyteteve indiane ose përmes peizazheve të mrekullueshme

**"GRA TË VOGLA"**
Këtu Louisa May Alcott tregon historinë dhe rritjen e 4 motrave March. Romani shënon fillimin e një sage autobiografike të suksesshme. Pas tij doli edhe "Vajzat e vogla rriten"

# MENDIME PËR ROMANIN "GRUAJA NË MUZG" I MIRANDA HAXHIA

Befasia që mund t'i shkaktojë romani i parë i Miranda Haxhia "Gruaja ne muzg" dikujt që nuk ka lexuar më parë poezinë dhe prozën e saj të shkurtër, nuk përjashton as ata që njohin dhe janë miqësuar me poezinë dhe gjinitë e shkurtra të tregimtarisë së saj. Megjithëse në katër vëllimet e saj me tregime, mund të hetohen mundësi për projekte më ambicioze artistike, romani "Gruaja në muzg" gjithsesi nuk dukej i paralajmëruar.
Maturimi dhe zotërimi i lëndës dhe kodeve të ndërtimit të veprës, tekstura dhe struktura komplekse, kapacitet narrative dhe ndjeshmëria gjuhësore, janë disa nga vlerat që sigurojnë suksesin e heshtur të romanit, i cili i siguron autores, jo vetëm një vend krejt të veçantë në letërsinë e autorësisë femërore, por ç'është më tepër vetë Miranda Haxhia, gati e shpërfill këtë dasi vlerash, që në rastin më të mirë krijon një inflacion letrar të bazuar mbi "gendër"
Metafora qendrore e sorollatjes nëpër muzgun që nuk arrin të bëhet natë, është një nga kodet bazë të strukturimit të romanit. Është i njëjti muzg gruaje, të krijuar prej asaj vetë, si një masë vetëmbrojtje dhe vetëflijimi njëkohësisht, që autorja e shpështjell për të zbuluar anët e thella të qenies njerëzore dhe njëherësh cektësirat e mjedisit që e rrethon. Një muzg që herë ngjan si rekuiem, herë si sonatë, herë si oratorium dhe herë si fugë fërgëllimash të tejzagjatura. Në grafikën kontrastuese të dritës paraprake dhe terrinës pasardhëse të muzgut njerëzor, në këtë optikë disi opake, lexohet më lehtas drama e Kora. D, tragjedia e saj që riciklon shpresën, dashurinë, e cila është prerja e qenies dhe ekzistencës së një gruaje, kushti i lirisë, sado të dhunshme. Kjo është gjithçka që qerthullohet në mikrokozmosin e personazheve të romanit "Gruaja në muzg" të Miranda Haxhia,thotë studiuesi Halit Shamata…
… Por jo vetëm kaq. Romani të ofron edhe një lexim paralel, të themi. Një mundësi për të ballafaquar dhe verifikuar përjetimet dhe meditimet e personazheve të romanit në eksperiencën e secilit, çka do të thotë se gjërat e përditshme, nuk janë aq të përditshme e të zakonshme sa duken, se pikërisht përditësia jonë e lodhshme, është po aq universale, sa nuk arrijmë ta perceptojmë, veçse përmes një parashtrimi të paanshëm artistik. Një nga veçoritë e modernitetit letrar është shkëputja e tekstit nga subjekti, që e kthen veprën në një organizëm si dhe pavarësia e kodeve nga mesazhet. Në romanin e saj dallojmë varësinë e subjektit nga teksti, përmes një strukture tekstore të larmishme. Është teksti

që dikton subjektin e veprës, janë format e leximit që hijesojnë mesazhet. Në një shikim më të gjerë, ky raport përfaqëson një nga dallimet kryesore midis shkrimtarisë dhe joshkrimtarisë, po të përdorim termat e Umberto Ekos. Rasti i romanit “Gruaja në muzg” me gjithë suksesin “e heshtur” të tij, është një shans për një raport të ri e të konsoliduar vlerash në letrat shqiptare, ku iluzioni dhe inflacioni i vlerave kanë ende një terren të konsiderueshëm.
Autorja u takon atyre shkrimtarëve që duket se ka arritur suksesin me romanin e parë. Por ajo që mund të thuhet është se duke lexuar romanin “Gruaja në muzg” asesi nuk ke përshtypjen se ke të bësh me romanin e parë, por me romanin e radhës të një autoreje me përvojë. Për më tepër duket që romani është shkruar me një frymë dhe me lehtësinë e frymës. Miranda Haxhia vjen para lexuesit me vetëdijen e një shkrimtareje që i pëlqen sfida.

# LIBËR QË NA KUJTON MËSUESIN E DASHUR

Jo rastësisht para pak ditësh më ra në dorë libri "MËSUESI NË PËRJETËSI" (monografi për Zef Gojanin) e autorit Mikel Gojani. Pas shumë orësh leximi, studimi e analizimi të kësaj monografie vendosa t'i shkruaj në letër, si gjëja më besnike e krijuesit, ndjenjat dhe mendimet e mia për librin.

Kur mora në dorë këtë monografi, një ndjenjë ma përshkoi trupin. Duart më dridheshin. Çdo gjë m'u ngjall në mendjen time, e cila për një moment më iku atje, në Dugajevë, Poterç e Klinë, tek njerëzit e zemrës sime. Dhe, vjedhurazi përmes syve të mi buronte pengu i nderimit dhe mallit për ta,thekson gazetari I mirënjohur shqiptar Maxhun Smajli.

Mikel Gojani, një poet, shkrimtar e publicist i një figuracioni kosmik, përmes mbresave të përzgjedhura, fotografive e faksimileve më kujtonte ditët e bukura të kohës së vjetër.

Autori, një krijues që zotëron ndershmërinë intelektuale, karakterizohet nga një gatishmëri për të shkruar për atë që është e nevojshme dhe e domosdoshme, për gjeneratat e mëpastajme. Duke i kushtuar vëmendje dëshmive që ka në dispozicion, ka krijuar një harmoni kronologjike përmbajtësore e logjike të kapitujve që dalin shumë origjinal.

Si kush më tepër, autori ka plotësuar dëshirën dhe udhëzimet e mësuesit Zef, që siç thotë ai në parathënien e tij: "... ishte frymëzues imi, i cili më futi në "kthetrat" e dashurisë për t'u bërë mësues, si detyrë tejhumane dhe e shenjtë".

Në këtë monografi, autorin e hasim si studiues, mësues, historian e shkrimtar, mbi të gjitha si njeri me besim tek masa e gjërë e popullit dhe shumë i lexuar, që ia ka zili çdo studiues.

Duke iu përkushtuar një studimi të thellë, autori sjellë mësuesin e popullit në mesin e të gjallëve dhe vë në dispozicion të mësimit nga historianët dhe njerëzit e thjeshtë në përgjithësi, sepse edhe gjuha e shkrimit është e kuptueshme nga të gjitha nivelet.

Përmes shprehjes së forcës artistike, spektri i aktivitetit njerëzor e intelektual i rijevizuar nga të dhëna faktike, përfshinë e gjithë ciklin e jetës nga lindja e deri në vdekje.

Në kapitullin Mësuesi në kujtesë, faqe 61-172, njerëz të ndershëm rrëfejnë mbresat e tyre me çiltërsi zemre, përmes së cilave shprehet brendia e shpirtit të mësuesit Zef dhe horizonti i dijës së Tij, si dhe gatishmëria për t'iu dhënë dije të tjerëve.

Në këtë monografi, lexuesi has në vlerat morale, traditën arsimore dhe edukative të familjes Gojani, si rezultat i kultivimit pozitiv të traditës kombëtare, si: Gjoni, Zefi, Frroku, Pjetri, Mikeli, Antoni, Nikolla etj.
Duke rrëfyer nga nektari i kujtimeve, e të paraqitura në faqet 61-90, Kolë M. Berisha ngjallë emocione që të fascionojnë me stilin e tij tërheqës, me gjuhën e tij të matur, tek flet me kompetencë për një jetë njerëzore. Përmes nëntë pushimeve (intermeco), Berisha jep një pamje të largët, përmes së cilës lexuesi mëson se edhe përvojat më të vështira e më të dhemshme kanë të mirat e saja, që bënë të mendosh më shumë për të tjerët. T'i kuptosh më mirë ata që vuajnë dhe ta shohësh të ardhmën pa frikë.
Përmes forcës së fjalëve të Shqipe Gecit, Antoneta Prenajt - Marleku, Vera Ukajt - Gojani, Grishe Gojanit - Gashi, mësuesi Zef bëhet i pranishëm në kuptimin hyjnor.
Fryma e vertetës së thënë nga Azem Sadria, Ukë Jaha, Selman Etemi, Mëhill Prenaj, Nikollë Gojani, Bardhec Prenaj, Prend Skeli, Ndue Prenaj e Bardhec Përgjoka më solli ndërmend të gjitha gjërat që i kisha dëgjuar nga populli. Poashtu, mbresa të besueshme dhe të thëna aq bukur nga Prenkë Gjetaj, Pal Canaj, Gjokë, Pren e Dodë Prenaj, Sadri Kelmendi e Pren Culaj sjellin shumë fakte tërheqëse rreth jetës dhe veprimtarisë së mësuesit Zef.
Në këtë monografi kemi gjurmë të gjalla kur flasin njerëz nga koha e tij, si Age Prenaj, Frrok, Tunë, Franë, Ndue e Kolë Gojani. Fjalë që i jepin forcë shpirtit të lexuesit, mbi të cilat mbeshteten fëmija i edukuar, njeriu i moderuar dhe mësuesi i respektuar.
Arritja e kësaj monografie në duart e sa më shumë lexuesve do të kishte efekte kulturore, shkencore, artistike e kombëtare, si dhe do të shërbente si shembull inspirues për ata autorë që kanë pretendime të përgatisin monografi të tilla.
Për fund, dy fjalë me autorin: Ju dua të tillë, të kërkoni gjithnjë njerëzit e kombit dhe t'i nxjerrni nga gremina e harresës.

# VEPRA PUBLICISTIKE TË BAJRAM SEFAJT

**1.Bajram Sefaj:"Plot Shqipëri"**

Të gjithë ata që largohen nga Shqipëria apo nga Kosova për disa ditë e mbi të gjitha të gjithë ata që janë "të detyruar" të largohen nga vendlindja e tyre për më shumë se disa ditë, në një largësi më shumë se një mijë kilometra, atëherë ju preferoj që në bagazhin tuaj të plaçkave, ta merrni me vete edhe veprën e Bajram Sefajt "Plot Shqipëri". Në mesnatën e qetë apo të vetmuar, kjo vepër do të jetë një "melhem për varrë" për të gjithë ata që edhe më tutje vuajnë nga sëmundja e nostalgjisë për vendlindjen, për atdheun, për kombin, për Shqipërinë.

Për tre net rresht kam udhëtuar me Bajram Sefajn nëpër Shqipëri, i mbyllur në një hapësirë tepër të ngushtë (3 me 5 metra), hapësirë kjo që nuk ma nxinte dot as mallin për Shqipërinë e as dhembjen për "largimin" tim të dhunshëm nga vendlindja. Në fakt në ato rrethana "të mbyllura" dhe kushte "të kufizuara, do të doja që udhëpërshkrimi i Bajram Sefajt të zgjaste 53 netë, si ato rrëfimet e 1001 netëve, por Bajrami i lehtë më shëtiti nëpër Shqipëri vetëm tre netë, duke u ndalur për të pushuar, me qëllim që udhëtimi të zgjaste edhe pak.

Por, edhe pse në vendin dhe rrethanat e caktuara, duke e lexuar veprën e Bajram Sefajt "Plot Shqipëri" kam sjellë nëpër mendje edhe një udhëpërshkrim timin të parë, të gushtit të vitit 1990, të cilin atëbotë e kam përjetuar përafërsisht si Bajram Sefaj. Por ka qenë përtacia ime prej gazetari që nuk ka vënë në letër përjetimet dhe emocionet si Bajram Sefaj. Por gjatë këtij leximi, nuk jam pajtuar plotësisht me Sefajn, ose në raste të veçanta e kam kundërshtuar me argumentet e mia. Në gjithë librin e Bajram Sefajt ka dashuri për Shqipërinë, ka mall të vonuar e të shfrenuar për Shqipërinë, ka respekt dhe ndjenja njerëzore për Shqipërinë, vajtje-ardhje në Shqipëri e nëpër Shqipëri. Por a është vetëm zemra e Bajram Sefajt plot Shqipëri? Ose a është Shqipëria e viteve 1990-92-94-97 apo edhe e viteve të mëvonshme, Shqipëria e vërtetë siç e përshkruan Bajram Sefaj? Unë që kam pasur rastin të shëtis nëpër Shqipëri, përafërsisht në vitet e njëjta me Bajram Sefajn, mund të them se nuk ka qenë krejtësisht ashtu Shqipëria, siç e ka parë Bajram Sefaj.

Për kundërshtimet e mia me Bajram Sefajn, njëherë tjetër.

**2.Bajram Sefaj:** «Parisi kot», roman, botoi «Rilindja», Prishtinë , është një tregim ngushëllues universal për gjithë ata që kanë braktisur padëshirë vendin

e tyre. Për ata që janë «çrrënjosur» nga epiqendra e jetës së tyre, siç del Kosova në këtë rast, kur lexojmë romanin e Bajram Sefajt.
Romani «Parisi kot» i Bajram Sefajt, shkrimtarit kosovar me banim në Francë, degëzohet në dy drejtime paralele rrëfimi; në atë të përjetimit personal gjatë emigrimit, shtegtimit nëpër vende e kultura të huaja dhe përshkrimit të gjendjes shpirtërore, sociale e fizike të migracionit shqiptar në Perëndim.
Skenat figurative, meditimet dhe përshkrimi i situatave me një sinqeritet deri në pakufi e bëjnë udhëshkrimin të gjallë dhe të kapshëm jo vetëm për recipientin që është konfrontuar personalisht me fenomenin e ekzodit, por edhe për atë që s'ka qenë i detyruar të ndeshet me një «traumë» të tillë gjatë jetës.
Bajram Sefaj rrëfen bukur, lehtë, qartë dhe harmonishëm. Pa stres. Me frymë të balancuar. Çelësi i këtij suksesi sigurisht se qëndron edhe në stërvitjen e disciplinuar e të skalitur shpirtërore të autorit (ky është libri i gjashtë i tij në prozë) që i bën ballë hovshmërisë gjatë krijimit, mirëpo tiparet karakteristike që më së shumti ndikojnë në cilësinë e prozës së autorit janë: Amplifikimet e suksesshme, zbehja e qëllimshme e intensitetit traumatik nëpërmjet sarkazmës dhe humorit, fjalitë e përmbyllura në aspektin sintaksor (epifrazat – të cilat u japin mendimeve karakter finalizues), përdorimi i qëllimshëm dhe fragmentar i epikës së vargëzuar (virgjiliane për nga forma) në favor të vallëzimit ndiesor gjatë leximit si dhe integrimi i dozuar (por i hapët) i segmentit erotik.

**Elia biblik dhe Ndreci nga Prishtina**
Ndreci mezi siguron biletën nga një biznismen mashtrues (kush të jetë vallë ky?) për t'ia mësyrë botës. E ndodhë që ai të udhëtoj pikërisht në ditën e varrimit të motrës së tij. Asociimi i këtyre dy «rastësive» brenda një kohe, një dite, ia përcaktojnë pothuaj ngjyrën rrëfimit prej fillimit e deri në fund, duke i dhënë dramës, veprës, një titull krejtësisht tjetër: «Udhëvarrimi»!
Po si Elia i Paulo Coelhos edhe Ndreci i Bajram Sefajt që nga momenti i parë i daljes jashtë territorit të vendit të tij fillon luftën shpirtërore e psikike me dëshirën e dhunshme të kthimit. Dashuria e flakshme që i dhurohet nga gruaja e tij parandarjes, termini i varrimit të motrës, dhimbja për t'u ndarë nga Kosova, frika nga të panjohurat që e presin vendeve të huaja janë «lugetërit» që i vërtiten përreth dhe ia bëjnë udhën vertet si një korridor që çon drejt Hadit. Megjithatë Ndreci nuk ec prapa. Nga Prishtina në Sofje, përmbi Rumani e alpe të panjohura aterron në Mastrich. Ec nëpër Belgjikë e Luksemburg për të përfunduar në Parisin – qendrën e kulturës oksidentale, siç e njeh ai nga bisedat tavolinave të kafeterive prishtinase apo nga librat që ka lexuar. Dhe ja Ndreci, ish – gazetari i mediumeve kryesore të vendit të vet kah po endet po atyre rrugëve kah ka ecur

Balzaku në gjueti pas ndonjë aristokrati truthatë për t'ia tharë kuletën.
Ndrecit nuk i mbetet shumë kohë për t'u përballur me realitetin: bën dashuri me shtretërit e klubeve të shqiptarëve ku para tij kanë fjetur zonjat e estradës shqiptare; në vend të endjeve nëpër shkallët e Louvre –it ai baltoset rrugicave të lagjeve që gjenden nën pushtetin e dilerëve, prostitutave, pedofilëve, bashkëvendësve agresivë «që tallin përditë» Katarjen (Kadarenë). «Eskurzione» që s'kanë se si përfundojnë ndryshe përveç se me ndonjë arrestim nga ana e policisë parisiene. Emigrantit Ndreci kurbeti i shfaqet nga ana më e poshtër e tij. Ai urren çdo gjë nga bota së cilës s'ia njeh gjuhën: emrat e qyteteve, qentë dhe laviret plaka që i heqin pas...ai urren veten dhe fillon të mendoj për vetevrasjen, fillon të jetojë «qençe». Nis të shkruaj duke bërtitur «Rroftë tirania për të shkëlqyer letërsia». U jep personazhëve të hanë çorbë të ftohtë dhe sa më shumë nikotinë e verë të prishur deri sa të plasin, të fryhen e të shporen në lumin Sena.

**Modestia dhe Uni**

Po a pëlcasin personazhët fiktivë? Jo, sikur të ishin të tillë, pra fiktivë. Romani është realist. Ndreci është Bajram Sefaj, i gjatë 1.64 cm, ish – gazetar i RTP, shkrimtar dhe emigrant në Francë. Kjo është edhe arsyeja që jorrallë Bjaram Sefaj bie në konflikt me Ndrecin gjatë ligjërimit, flet në emër të tij për «...popullin tonë...shkrimtari ynë....ne...» e të ngjajshme. Domethënë e humbë distancën me personazhin e tij, duke irituar lexuesin për të mos e ditur se kush – në momente të caktuara - është duke folur, ndier e menduar në atë mënyrë? Se Ndreci ikë nga skena kur Bajrami Sefaj fillon të ligjërojë tezat paushale të tipit «...pjesa më e madhe nga këta veprimtarë të vetëquajtur, ishin bashkëpuntorë të shërbimeve sekrete të ambasadave dhe të organizmave të ngjajshme» duket sheshazi.
Bajram Sefaj në «Parisi kot» është më modest se sa i lejohet një narratori dhe është poaq i pamëshirshëm ndaj vetes sa edhe ndaj atyre «spiunëve» të shumtë që ia zënë frymëmarrjen nëpër diasporë. Përkulshëm krijon skena për shkrimtarë e poetë (me emra realë) që sillen Parisit po si Ndreci.
Ky si një «shkrimtar i vogël» i «parëndësishëm» ka fatin të zhvillojë biseda e të bashkëkuvendojë me njerëz të mëdhej si Kadare, Mustafaj e të tjerë. Nga njëra anë ai e transformon prozën vende-vende në një reportazh gazetaresk dhe nga ana tjetër ia zbeh intensitetin Unit, veçanarisht për shkak të faktit se romani është autobiografik. Jo për arsye se Bajram Sefaj na qenka «më i madh ose më i vogël» se të përmendurit, porse dëmton integritetin e Ndrecit fiktiv megjithatë me kulturë dhe intelektualitet për respekt dhe e katapulton atë në një figurë sta-

tike që s'e di se pse gjendet në këtë botë .
Prapëseprapë rrëshqitjet e këtilla nuk dobësojnë kontinuitetin e nivelit artistik si tërrësi (deri te «postscriptumit» i instaluar kot) në roman, sepse janë të pakta dhe gëlltiten disi.

**Rëndësia e origjinës dhe identitetit**

Ndreci ka një mesazh për atë botën tjetër, për atë që ka ndejtur në tokë të vet: që mos të lejohet më «braktisja e vendlindjes në ditën e varrimit dhe të kthehet në ditën e vdekjes». Ëndër e çdo migranti të lidhur ngushtë me vendin e tij të origjinës (kjo dallon nga kombi në komb). Ndreci vdes me shpresën se hirin që ia hudhin në lumin Sena, një ditë, një herë, nëpërmjet valeve të tij të puqet me ujërat që do të lagin tokën e atdheut të tij dhe kështu grimcat e hiut, copëzat e qenies së tij do të kthehen po aty prej ku kanë dalur. Imazh prekës, therrës. Bajram Sefaj e dashuron aq fanatikisht Kosovën e tij saqë: «njeriu as i vdekur nuk duhet mbetur jashtë atdheut të tij». Kjo është simbolika. Ajo që Sefaj nëpërmjet prozës së tij don të arrijë është efekti tek lexuesi, vetëdijësimin e tij për rëndësin e identitetit, qëndrimin në rrënjë, pra mosasimilimin.
Është fakt se pas leximit të librit të Sefajt ndjenjat ndaj atdheut – vendit të lindjes, në këtë rast Kosovës marrin një formë më stabile, më të fortë.

**Ep për ekzodin**

Për letërsinë (me temë) e ekzilit romani «Parisi kot» është një lektyrë e mirëpritur dhe e rëndësishme. Pasi tema e ekzilit shqiptar ende nuk është lëvruar si duhet në prozën shqipe dhe pasi që është tepër aktuale (siç ka qenë gjithmonë) botimi i veprave të mirëfillta letrare si kjo e shkrimtarit Bajram Sefaj luajnë një rol konstruktiv në njohjen e fenomenit të emigrimit. Pra, kush do që të ndjej më përsëafërmi dhe të kuptoj drejtë botën shpirtërore e psikike të emigrantit, kushtet, dramat dhe traumat e qenies së mërguar, romani «Parisi kot» është një pasqyrë dhe një vepër që mundëson depërtimin e thellë në atë botë, nëse jo më shumë atëherë në botën e një shkrimtari të suksesshëm siç është Bajram Sefaj.
E para së gjithash: «Parisi kot» është një tregim ngushëllues për gjithë ata që kanë braktisur padëshirë vendin e tyre, për ata që janë «çrrënjosur» nga epiqendra e jetës së tyre, siç del Kosova në këtë rast kur lexojmë romanin e Bajram Sefajt,shkruan publicisti Xh. Ahmeti.

3.

Numri trembëdhjetë për shumëkënd duket si numër fatkeq, që të sjell ters. Për shkrimtarin Bajram Sefaj nuk duket i tillë. Ai më herët ka botuar librin e tij të trembëdhjetë me një titull latinisht “Terra nullius” që në shqip i bie të jetë Toka e askujt.
Ky libër u promovua në Bibliotekën Kombëtare dhe u vlerësua si një roman i arrirë jo vetëm i autorit por edhe i letërsisë shqipe.
Nexhat Halimi, poet dhe kritik, u shpreh se ‘Terra Nullius’ apo ‘Toka e askujt’ është një shkrim ndryshe, një antiroman, me frymëmarrjet e një personazhi i cili i lidh detajet, dromcat, ngjarjet e vogla, për të bërë një kolazh. Ai tha se romani, antiromani, shkrimi ndryshe i Bajram Sefajt, është fund e krye një jetëshkrim, një ditar, një copëz e jetës e transformuar me sukses në shkrim letrar.
“Secila germë, fjalë apo fjali në këtë prozë të gjatë, pa lidhje të caktuar, me plot prerje, harrnime, kërcime, ndërhyrje fragmentare por edhe të rrumbullakuara, mjaft të realizuara, herë-herë në tërësi të vogla brenda tërësisë e ka një qellim, të tretë të kaluarën, sidomos ngjarjet nëpër të cilat kalon njeriu, krypersonazhi, pra Bajram Sefaj, autori, i cili në shkrimin e vet mendoj se është qind përqind autobiografik”, tha Halimi.
Sipas tij, ky roman flet për jetën dhe cikërrimat e saj, të cilat e përbëjnë atë jetë që na takon. Në këtë mënyrë, theksoi Halimi, lexuesi bëhet pjesë e shkrimit, i përjeton gjërat, të cilat radhiten njëra pas tjetrës.
Referuesi tjetër, Abdullah Konushevci, theksoi se “Terra nullius” si titull i romanit rrjedh si shprehje a togfjalësh nga e drejta romake për të përshkruar tokën që nuk i takon askujt. “Romani ose me drejt antiromani me elemente të një mataromani ngushëllon me një lirizëm kur e kur shumë të hollë, që i jep një përmasë të ndjeshme poetike, përgjithësuese e abstrakte”, tha Konushevci.
Ai shtoi se është interesante se brezi i Bajram Sefajt, në mungesë të literaturës në gjuhë shqipe dhe të huaj, bie në sy me një shkallë të lartë të librofilisë.
Poeti Gani Xhafolli tha se ky artist i përveçëm nuk shkruan mirë. “Ai shkruan tmerrësisht bukur”, vazhdoi ai.
Sipas Xhafollit, tek Borhesi, Funesi është njeriu i kujtesës, është një metaforë e gjatë e pagjumësisë. Ndërsa në prozën brilante me shumë ngjyra të dhimbjes ndihet aroma e dheut. Ai shtoi se në këtë prozë Bajram Sefaj ka krijuar olimpin e vet artistik.
“Ky roman plotë dallgë oqeanike nuk e ka personazh vetëm Ndreun, që është hija e maestros së katundit të ri, tek buzëqeshjet e burimit të Drinit të bardhë. Por janë edhe koha, mërzia, frika, ikja nga çizmet, mërgimi, dhimbja, vetmia,

sheqeri i zi, ndjekja, pritja. Bajram Sefaj është një alkimist që kërkon të largohet nga klishetë sepse ka kaluar koha. Është një asket që rri zgjuar pranë ilaçeve duke pritur mëngjesin për t'i mbledhur të gjitha kujtimet në një valixhe. Kjo është pavarësia universale, kur shkrimtari gjendet përballë vetes, domethënë përballë shqetësimeve dhe tokës së askujt", tha Xhafolli.
Tomë Palokaj, gazetar dhe shkrimtar nga Neë Yorku, shpaloi disa dromca të kujtimeve gjatë vizitës që Sefaj e kishte pasur në Neë York. Ndërsa kritiku Prend Buzhala tha se në letërsinë botërore temat e tilla janë të njohura kur tematizohet procesi krijues, drama e krijimit apo vuajtjet e krijimit.
"Në qoftë se ju kam mundu me 220 faqe, nuk e kam ndërmend të ju mundoj me fjalim të gjatë. Fjalët që i thanë oratorët nuk e di kujt i drejtoheshin", ishin fjalët që në fund i tha vet autori, Bajram Sefaj.

# NJË LIBËR PUBLICISTIK NË MBROJTJE TË VLERAVE TË LUFTËS SË UÇK-së

Gazetari i Britanisë së Madhe, Xhejms Pettifer, i njohur për simpatinë e tij lidhur me luftën e drejtë të Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës, gjatë viteve 1998-1999, ka botuar librin ”Ekspresi i Kosovës”, libër me komente, analiza, vështrime dhe reportazhe nga koha e luftës në Kosovë.

I udhëhequr nga kredoja origjinale krijuese dhe nga gjykimi realist, lidhur me zhvillimet në Kosovë, në prag të luftës dhe gjatë kohës së luftës, gazetari anglez, zotëriu, Petifer, në librin e tij ka zbuluar disa fakte shumë interesante të qëndrimeve të anjohura të qarqeve të caktuara vendore dhe ndërkombëtare për dhe kundër UÇK-së.

Duke i bërë një analizë të hollësishme zhvillimeve politike gjatë dekadës së fundit të shekullit të kaluar në rajon dhe veçmas në Kosovë, ky gazetar, ka identifikuar me sukses të gjitha veprimet dhe prapaskenat që janë kurdisur dhe janë luajtur, nga qarqe të caktuara, kundër Kosovës e veçmas kundër Ushtrisë Çlirimtare të saj.

Përveç Miloshevigit, sipas z Pettifer në këtë luftë ishte kyçur edhe organizata katolike italiane ”Shën Egjidio”, pastaj organizata e quajtur antikomuniste ”Opus Dei”, të cilat kishin shërbimet e tyre sekrete në mesin e disa priftërinjve dhe politikanëve të Kosovës. Këto organizata kishin qëndrime ekstreme kundër myslimanëve. Petifer konstaton me të drejtë se ”Milosheviqi e shihte kishën katolike në Kosovë si një forcë pozitive kundër shqiptarëve shumicë dërrmuese myslimane të vendit”.

Duke folur për rolin misionar, bëmirës, të Nënë Terezës, Gonxhe Bojaxhiut të njohur, shenjëtereshë e shpallur nga Vatikani, Z Pettifer ”ka saktësuar se nga fundi i vitit 1992, Nënë Tereza pati disa punë të sukseshme me regjimin e Milosheviqit në Beograd”. Është e habitshme sesi këtë fakt e kanë heshtur dhe vazhdojnë ta heshtin me mjeshtëri dhe djallëzisht disa nga gazetarët dhe politikanët tanë poltronë, edhe pse dihet se asokohe Nënë Tereza kishte intervenuar që të lejohej krijimi i një organizate humanitare në Kosovë me emrin e saj.

Organizata masone katolike ”Shën Egjidio”, sipas gazetarit britanik parapëlqente sundimin e serbëve në Kosovë, madje edhe me Milosheviqin në krye, meqë kishte orientim ekskluziv kundër myslimanëve, por në të njëjtën kohë kishte një miqësi të çuditshme dhe të paspjegueshme me Ibrahim Rugovën, i cili në saje të emrit dhe prejardhjes familjare, konsiderohej të ishte me fe islame. Pikërisht përmes kësaj organizate mafioze, me ndërmjetësimin edhe të një prifti serb nga

rrethi i Istogut, klani i Ibrahim Rugovës, kishte arritur të ashtuquajtrën Marrëveshje të Arsimit, e cila ishte marrëveshje skandaloze dhe kompromituese, ndër të tjera edhe me faktin se nënshkimi i Rugovës në fund të asaj marrëveshjeje, nuk pasohej me asnjë post qoftë edhe të liderit politik, por vetëm me emrrin dhe mbiemrin e tij.
Xhejms Pettifer në librin e tij ”Kosova Ekspres” ka ofruar edhe disa fakte të reja, për të cilat nuk di sa duhet opinioni ynë në Kosovë. Ai shkruan sesi në kohën e sundimit anarkik të Salih Berishës, për shkak se atje stërviteshin komandandi i ardhshëm Legjendar, Adem jashari dhe Zahir Pajaziti, të dy ishin burgosur e më pastaj përmes intervenimeve ishin liruar nga burgu. Petifer me gjuhën e fakteve denoncon edhe shumë oficerë të SHIKut të Salih Berishës, të cilët bënin tregti dhe përfitonin nga informatat që iu dërgonin shërbimeve sekrete, lidhur me organizimin e UÇK-së. Ky bashkëpunim kolaboracionist thotë Petifer shkaktoi arrestimin madje edhe likuidimin e disa kuadrove të larta të UÇK-së.
Injorimin që i ka bërë Ibrahim Rugova luftës së UÇK-së dhe legjendarit Adem Jashari, Petifer në librin e tij ”e quan gabim të keq dhe tradhti ndaj Kosovës”.
Libri, Ekspresi i Kosovës, i shkruar nga një gazetar me famë botërore, gazetar i guximshëm dhe i palodhshëm i terrenit nëpër vendluftime, nga analisti i njohur botëror, Xhejms Petifer ka një vlerë të veçantë, sepse është shkruar nga përjetimet e veta individuale, autentike të zhvilluara në terren. Ai nuk ishte gazetar i zyreve që kapërdiseshin në Tiranë apo në Prishtinë, sikur ishin shumica dërrmuese e gazetarëve tanë, përveç gaztearëve të Radios-”Kosova e Lirë” dhe ”Agjencisë Kosovapress” që verponin në zonat e luftës së UÇK-së.
Vepra e gazetarit Xhejms Petifer, ka vlera të rëndësishme për historinë e luftës së UÇK-së, edhe me faktin se ky gazetar, me kohë kishte vërejtur se trimat dhe trimëreshat e Adem Jasharit, të cilët me kallashë në duar shëtisin nëpër Kosovë, ata do t` ia sillnin lirinë atdheut të tyre.
Kjo vepër e rrallë e begaton fondin e librave publicistike të shkruara deri tani me këtë tematikë sikur janë: ”Jehonë lufte” e autorit Nezir Myrtaj, ”Reportazhe lufte” e autorit Martin Çuni, ”Rruga që më çoi në UÇK dhe UÇKja e Kadareja” të autorit Dilaver Goxhai, ”Tri dimensionet e luftës së Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës”, shkruar nga kolonel Halil Katana, ”Për kauzën e UÇK-së” shkruar nga Muhamet Pirraku, ”Kosova 1999” shkruar nga Nikë Gjeloshi, ”Divizioni i Kukësit” nga gjeneral Kudusi Lame e vepra të tjera që trajtojnë realisht dhe nga dora e parë temën e luftës së UÇK-së.,shkruan  publicisti i mirënjohur shqiptar prof.Ahmet Qeriqi

# NË ISHULLIN E BEN BLUSHIT

Romani i Ben Blushi sjell debat Reagimi i parë vjen prej nënkryetarit të Komunitetit Mysliman në Shqipëri, Saimir Rusheku, i cili e trajton shkrimin e tij si një vështrim kritik, sidomos mbi linjën që trajton çështjet e përqafimit të islamit prej shqiptarëve.

Ajo që pritej po ndodh. Debatet mbi romanin e parë të Ben Blushit me titull "Të jetosh në ishull" sapo kanë nisur. Që prej ditës së promovimit të këtij libri, u paralajmëruan reagimet që mund të lindin pas leximit të këtij romani, i cili në pak ditë ka shitur mbi 3 mijë kopje, një rast tepër i rrallë për një libër të një autori shqiptar. Debatet dhe kundërshtitë e para lidhen me shumë teza, kryesisht fetare e historike të trajtuara në roman. Reagimi i parë vjen prej nënkryetarit të Komunitetit Mysliman në Shqipëri, Saimir Rusheku, i cili e trajton shkrimin e tij si një vështrim kritik, sidomos mbi linjën që trajton çështjet e përqafimit të islamit prej shqiptarëve. Ky shkrim do të pasohet prej reagimesh të tjera nga personalitete të letrave, të cilët janë kontaktuar tashmë nga "Gazeta", ndërsa pritet që javën tjetër Komuniteti Mysliman të dalë me një qëndrim zyrtar mbi këtë roman, i cili na kujton reagimet e librit të Dan Braun, "Kodi i Da Vinçit",thotë studiusi Saimir Rusheku.



**"Në ishullin e z. Blushit"**

Para disa ditësh u bë promovimi i librit të parë artistik të një ndër politikanëve më mediatikë të së majtës shqiptare, z.Ben Blushi i titulluar "Të jetosh në ishull". Autori i këtij libri rrjedh nga një familje intelektuale, që ka lënë gjurmë në kulturën shqiptare. Para 3-4 muajve doli në shtyp libri "Dokumente për motin e madh" dokumente të mbledhura nga Prof.Dhimitër Shuteriqi dhe të botuara pas vdekjes, nga e bija. Ai është një libër monumental për kohën e Skënderbeut. Edhe z.Ben Blushi, si një gazetar, është paraqitur në rrugën e publicistikës shqiptare. Këtë kulturë familjare dhe këtë përvojë personale e konkretizoi, së fundmi, në librin e tij "Të jetosh në ishull", për të cilin ai vetë ka theksuar se e mirëpret debatin, ndërsa nga ana tjetër botuesit e kanë quajtur befasues.

Po përse është befasues ky libër, mos vallë për vlerat artistike apo për hipotezat tij? Pas përkushtimit të veçantë të disa mediave duke e cilësuar këtë botim të ri, si evenimentin më të fundit politik të javës, u soll edhe një herë në vëmendje në

letërsinë e vendit tonë, një ndërthurje e ideve mesjetare të gatuara në kuzhinën politike të syrit të një politikani në shekullin e njëzetenjë, dhe me makijazhin e skupit mediatik të lënë nga libri i Dan Braun "Kodi i Da Vinçit". Ajo konsiderohet një ndërmarrje sa e vështirë, po aq edhe kritike në fushën e krijimtarisë letrare. Të përshkruash zhvillimet historike të procesit të marrëdhënieve ndërfetare, mbi të gjitha duhet të ruash dhe vlerësosh thesarin e çmuar të trashëgimisë ndërfetare në vend. Të shkruash mbi këtë aspekt të karakterit historik, kërkohet një njohje e thellë e periudhës dhe e dokumenteve që hedhin dritë mbi këtë ngjarje, për t'i qëndruar në këtë mënyrë besnik historisë së popullit dhe atdheut tënd.
"Të sakrifikosh ndjenjën e së vërtetës, ndershmërisë intelektuale, çiltërsisë ndaj ligjeve dhe metodave të shpirtit për çdo lloj interesi tjetër është tradhti. Kur në luftën e interesave e parullave, e vërteta rrezikon të zhvlerësohet, shpërfytyrohet e dhunohet njëlloj si individi, detyra jonë e vetme është t'i kundërvihemi dhe të shpëtojmë të vërtetën apo synimin për të arritur atë, si të vetmin ligj të besimit". ("Lexime të çastit"fq 12 Hermann Hesse).
Libri "Të jetosh në ishull" është një krijimtari e ndërtuar mbi imagjinatë, iluzione, e fantazi. Është e natyrshme që njeriu ka dëshirë që për një çast të shkëputet nga realiteti nëpërmjet tunelit të astrofizikës "Ëormhole" dhe të udhëtojë për pak çaste në të kaluarën, sigurisht që të rikthehet përsëri aty, sepse e kaluara është e mistershme dhe çlodhëse. Ai do të donte të paraqesë imagjinatën nëpërmjet një shpërthimi rigjenerues të lindur, siç duket nga ndonjë frymëzim, apo "Derdhje Titanike", të gërmonte ca të shënimet dhe materialet e tij dhe të na fliste për disa nga ëndrrat e tij të vjetra. Ëndrra e krijimtarisë së këtij autori është e lashtë dhe e mistershme ajo synohet t'u përçohet lexuesve për interesa të caktuara.
Që të flasim për të kaluarën do të thotë që ta vendosim veten, në një gjendje shpirtërore të pa djallëzuar, - të paktën as në mënyrën më të stërholluar mos të vijë erë "interes" apo "tregti" - do të thotë të besojmë se historia e kulturës dhe e marrëdhënieve ndërnjerëzore, kulturore dhe fetare ne vendin tonë ka njohur këto zhvillime reale - rezultatet e të cilave kanë qenë të njohura apo të fshehura në gropën e madhe të sekreteve shekullore.Në rast se krijimtaria nuk trajtohet në këtë mënyrë libri "Të jetosh në ishull" është fillimi i një historie të gjatë disa shekullore ireale "Na ishte vetëm njëherë".
A ka pasaktësi historike dhe këto pasaktësi janë në bazë të mos njohjes apo të qëllimshme, per efekte artistike nga z. Blushi? Autori, nëpërmjet gjuhës së personazheve nuk i shmanget qëndrimeve që të çojnë në trillime, interpretime qëllimisht të gabuara faktesh historike, të cilat bëhen shkas për vazhdimin e rrëshqitjes drejt insinuatave, provokimit dhe mosbesimit, dhe pikërisht këtu

qëndron problemi, kur fakte të njohura historike shtrembërohen dhe si pika të këtij deti minojnë atë që deri më sot quhet harmoni ndërfetare në Shqipëri dhe për të cilën ne jemi krenarë.
Në librin e tij, "Të jetosh në ishull" autori duke përdorur gjuhën e personazheve shprehet:".. .Islami është një kolerë që ka një mijë vjet që përhapet me majën e shpatës, miliona njerëz në lindje jetojnë me këtë epidemi". (shih faqe 23) "...Ju bëheni me fenë e pushtuesit tuaj dhe prandaj nuk do të keni kurrë shtetin tuaj, sepse kur pushtuesit të ikin, ju do të bëheni me pushtuesin e ri" (shih faqe 24) "...Ka treqind vjet që turqit i detyrojnë shqiptarët me shpatë dhe me taksa që të tradhtojnë krishterimin" (shih faqe 102). "...Ibrahimin e ka bërë mysliman ankthi se një ditë do t'i merrnin tokën, pastaj se do t'ia nisnin fëmijët ushtar, dhe pastaj se do t'ia vishnin gruan me ferexhe."(shih faqe 102) etj., etj..
Piketa dominuese në librin "Të jetosh në ishull" është procesi i islamizimit të shqiptarëve. Iluzionet dhe paragjykimet keqdashëse se Islami ka depërtuar me dhunë në Shqipëri janë pseudo "teza", me të cilat mund të spekulohet dhe mbillet intolerancë fetare ne vendin tonë, ne ato do t'i ballafaqojmë me thënie konkluduese të studiuesve të ndryshëm.
"Sikur Turqia të kishte përdorur metoda të tilla dhune, do të kishte arritur një unitet të plotë. Megjithatë, feja islame nuk e lejon përdorimin e këtyre metodave" (J.M Rodëell. The Koran, Edvin Jacques fq.241). Studiuesi Robert Matran ne librin e tij "Historia e Perandorisë Osmane", faqe 22 shkruan: "Nga ana e drejtuesve osmanë nuk pati vullnet për asimilim të popujve të nënshtruar, nuk pati as osmanizëm, dhe as islamizëm me detyrim".
Dhuna fetare nuk është tipar në përhapjen e fesë islame. Një realitet të tillë veçanërisht te ne e ka konstatuar prej kohësh rilindasi kombëtar, Sami Frashëri kur shkruan në librin e tij "Shqipëria ç'ka qënë ç'është e ç'do të bëhet", faqe 39: "... Në Shqipëri këto grindje nukë dihen, dhe kurrë në këtë vend s'ka ngjarë gjë, në mest të muslimanëvet e të krishtenëvet, në mes të katolikëvet e t'ortodoksëvet, a në mes të syn'nijvet e bektashijvet. Shqipëtari është shqipëtar përpara se të jetë mysliman a i krishtenë. Ç'ka qënë kur kish besën, e ti, besën' e pellazgëvet, ai që edhe si u bë i krishtenë, ai është edhe si mori besën e Muhamedit".
Procesi i islamizimit është bërë në mënyrë të vullnetshme dhe nëpërmjet bindjeve që krijonin individët e interesuar nga misionarë që punonin për hapjen e fesë islame. Besimi islam është shumë tolerant. Kjo tolerancë buron nga parimi Kur'anor
"Nuk ka dhunë në fe" (Kurani 2:256).
Gjatë leximit të këtij libri të lind gjithashtu natyrshëm pyetja: A ka ngjashmëri në personazhe, në situata letrare dhe në mesazhe artistike midis romanit "Sytë

e Simonidës" të Dhimitër Shuteriqit të botuar në vitin 1998 dhe romanit "Të jetosh në ishull" të Ben Blushit botuar së fundi?
Është një rastësi apo një kombinim idesh midis gjyshit dhe nipit që familja e quajtur e Komnenëve, që z.Ben Blushi e quan shqiptare, por historiografia greke nuk do ta pranonte një gjë të tillë, është në të njëjtën kohë subjekt ndërhyrës në temën e librit "Të jetosh në ishull", por edhe në librin e Prof. Shuteriqit "Sytë e Simonidës"?
Le të shikojmë shkurtimisht midis rreshtave se si konkretisht kjo familje pasqyrohet në të dy romanet. Kush ishin Komnenët në romanin "Të jetosh në ishull"? Në faqet 58-64 të librit të tij, z.Ben Blushi shkruan: "...Komnenët e kanë qeverisur Perandorinë e Bizantit për më shumë se njëqind e pesëdhjetë vjet. Grekët thonë se ata janë grekë, por unë dua të besoj se ata janë racë shqiptare që jetojnë sot në Voskopojë... Siç thashë, njërën vajzë të madhen ja dha Skënderbeut. Vajzën e dytë, Vojsavën e martoi me princin e Malit të Zi, Ivan Cernojeviçin".
Kurse në librin e Prof Dhimitër Shuteriqit "Sytë e Simonidës në faqen 21 të tij ai shkruan: "Kemi rënë në marrëveshje me perandorin të quajtur të "ri", që madhëria e tij i akcilit vend që ju s'e merrni për gjë të madhe, ndërsa ky oborr i Bizantit një nga bijat e tij, një Komnene ia ka pasë dhënë me kohë themeluesit të shtetit të Rashës".
A është një rastësi që profesori i nderuar Dhimitër Shuteriqi, që përkatësisht në fund të jetës së tij do t'i sillte lexuesit shqiptar këtë libër artistik ku përmenden Komnenët, dhe a është rastësisht që Ben Blushi që është edhe nipi i tij, pra Prof. Shuteriqit e nis librin e tij të parë me tregimin për historinë e Komnenëve? Çuditërisht në ditët kur u bihet trumbetave të rishkrimit të historisë, në dritë shfaqen libra artistike që edhe heroin tonë kombëtar Skënderbeun e ngatërrojnë kur thonë se nusen, Donikën, e ka nga dera e Komnenëve e jo nga ajo e Muzakajve, kurse të birin e Skënderbeut na e paska martuar me Princeshën Irena të Serbisë?!
Madje, autori sulmon me personazhin e Arianit Komnenit Skënderbeun, të cilin e quan turk, mysliman, të pabesë, hileqar, një njeri pa ndërgjegje, pasi ishte edukuar si mysliman, njeri djallëzor për shkak të edukatës turke që kishte marrë etj (fq.55-63). Një tjeter teori që të le shije të hidhur në librin e z.Blushi është edhe mënyra se si dervishët propagandonin fenë në Shqipëri, fusnin në shtrat gra shterpa që s'bënin fëmijë dhe i linin me barrë. Kurse Ali Pashë Tepelena në faqen 325 të librit "Të jetosh në ishull" perifrazohet kështu: "Djemtë rrinin në dritare si papagaj të vetmuar dhe e hapnin gojën sa herë që shfaqej Pashai, i cili mendonte se duke fjetur me djem do jetonte më gjatë". Imagjinata e krijimtarisë së autorit ne kapitullin 23 është Voskopoja, djepi i kulturës së qytetit të Korçës.

Ajo shoqërohet me një ndjenjë të turbullt tmerri në përshkrimin e zhvillimit të ngjarjeve, sepse mendimi i përcaktuar i fantazisë së tij është force terrorizuese dhe dobësi. Force terrorizuese ngaqë krijon sindromin e urrejtjes dhe përçarjes ndërfetare, ofendon misionin dhe figurën e profetit Muhamed a.s, shkakton konfliktin vëllavrasës ndërshqiptar. Dobësi ngaqë loja e hapur e tij krijuese tenton të na shpie drejt portave të debatit bizantin.

Është për të ardhur keq sesi autori në zhvillimet e ngjarjeve të personazheve të tij përdor këtë gjuhë të perifrazuar.

"......Paqja me ta nuk ka të ardhme, sepse myslimanët asnjëherë nuk e kanë respektuar paqen me të krishterët"

"Voskopoja është një ishull i krishterë i cili i ka shpëtuar deri më sot pushtimit duke përdorur këto dredhi. Myslimanët këtu janë si të huaj".(fq 228) "Voskopoja nisi të shkatërrohet rreth vitit 1712 kur në qytet erdhën myslimanët"

"....muret e qytetit ishin të mbushura me vizatime të profetit Muhamed.." fq 238-239. (Trillimet e autorit per arsye etike nuk i përmendim) " ...desh Zoti që të krishterët te merrnin një ndëshkim per të gjitha vuajtjet dhe mizoritë qe u kane bere myslimaneve ne Voskopoje, dhe ata u gjakosën u varfëruan u shkatërruan dhe shumë prej tyre ikën të lebetitur duke humbur pasuritë dhe familjet e tyre".(fq 266)

"Teza" e urrejtjes dhe e përçarjes ndërfetare, qoftë edhe imagjinare e përdorur në gjuhën e personazheve të këtij libri është një absurditet që hidhet poshtë thjesht dhe vetëm duke i rikujtuar autorit se rilindasit kombëtar në projektimin e programeve të tyre kombëtare vendosën në themelet e unitetit kombëtar, tolerancën dhe harmoninë ndërfetare.

Po kështu, shprehet dhe Patër Anton Harapi "Pajtimi" fq 7. "Bashkimi i tre klereve ashtë leva ma e fuqishme për të sigurue bashkimin e shpëtimin. Nuk shpëton jo as xhamia pa kishën, as kisha pa xhaminë, por as njena as tjetra pa shqipërinë, me të gjithë

atdhetarët .....afrim, dashuri, vllaznim". Teksa lexojmë përshkrimin e këtyre ngjarjeve, shfaqen stereotipet simbolike te sistemit totalitar, izolimi, konflikti imagjinar, shalli i kuq "çlirimtar"etj.

Është konstatuar se në periudha të ndryshme historike përpjekje të dështuara te karakterit antishqiptar, janë shfaqur për të deformuar historikun e zhvillimit të proceseve të marrëdhënieve ndërfetare si në drejtim të cenimit te harmonisë ndërfetare ashtu dhe në ateizmin e popullit shqiptar, "historia riciklohet" mos ndoshta nënkuptohet se mësimet ideologjike antishqiptare vazhdojnë të gjallërohen dhe aktivizohen edhe sot? Kujt i shërben ky libër?

Ne mund të shtrojmë në këtë shkrim edhe shumë çështje e probleme të tjera, por

për shkak se nuk duam t'i humbasim interesin lexuesit do te ndalemi këtu, duke shprehur besimin se vetë lexuesi shqiptar do të distancohet nga (pseudo)tezat e hedhura në këtë libër, e do të shtrojë përpara vetes edhe shumë pyetje të tjera. Por njëra nga pyetjet kryesore patjetër që është kjo: A ka intereferenca midis kohëve të kaluara dhe kohëve të sotme në këtë roman? Banori i vetëm i ishullit të tij, z. Ben Blushi, përveç se shkrimtar është edhe deputet i Korçës, pra politikan dhe nuk mund të ndahet shkrimtari nga politikani për rastin në fjalë. Sot, problem është se ka shumë njerëz të varfër, që për arsye ekonomike emigrojnë dhe janë të detyruar të ndryshojnë emrat e tyre, për vende pune në një vend fqinj të një qyteti ku autori është deputet. A nuk do të ishte kjo tema aktuale për romanet e reja te zotit Blushi, që do t'ia uronim sinqerisht? Ne përmbyllje te këtij shkrimi do të shprehnim: A jemi sot ne vërtet të lidhur ngushtë me sindromën e të jetuarit të ishull? Të jetosh në ishull do të thotë që përditë të ulesh e të kuptosh se çfarë ngjyre kanë sytë e detit, blu apo të gjelbër, ku përditë era e këtij irisi natyror si skalitëse e mendimeve vetmitare të ishullit të tregon atë që ke dhe që ke lënë pas në harresë. Kur fakte të njohura historike shtrembërohen ato si pika të këtij deti tentojnë të zvenisin margaritarin e harmonisë ndërfetare në Shqipëri. Historia ka treguar se ishujt ose braktisen ose pushtohen, ose vetizolohen, ose integrohen, cilin variant ka zgjedhur autori?

# ROMANI "RRUGA E NGJALAVE" NË FRËNGJISHT

Luan Starova prezanton romanin e ri "Rruga e ngjalave", i cili sapo është botuar në gjuhën frënge. Libri i pestë i "Sagës Ballkanike", është botuar nga "Syrtes", me një pasthënie të kritikut francez, Erik Faye, komentator i disa romaneve të Ismail Kadaresë. Ekzistojnë vepra që e shenjojnë letërsinë dhe të cilat, mbi të gjitha, janë të domosdoshme. I tillë është rasti me këtë roman shumështresor.

Shtresa letrare imponohet me vlerën e saj romaneske, përkatësisht depërtimin e fakteve dhe reagimeve të personazheve në romanin me plot tipare psikologjike dhe me po aq ngjarje të rëndësishme, historike për nga kufijtë kohorë; romanin në të cilin ngjallen epokat dhe episodet dramatike, pasojat e të cilave janë akoma aktuale; romanin me karakter universal, sepse, gjersa fondi bazik paraqet hapësirë të kufizuar gjeografike, të gjithë emigrantët, pa qëllim e pa shpresë, para udhëve të hapura të jetës, ngjallen në personazhet e Luan Starovës".

Ky është komenti i të përditshmes franceze "Le Monde", bërë së fundi nga romancieri dhe esteti francez, Pierre-Robert Leclercq. Në artikullin e 10 korrikut, me titull "Rruga e ngjalave" e Luan Starovës: një sagë ballkanike e migracioneve, autori në fjalë, pas prezantimit të shtresave më të rëndësishme të këtij romani kompleks: "Rruga e ngjalave" na ballafaqon me tragjedinë njerëzore të popujve me fate përjetësisht të paqarta, të familjeve të shkulura e me shpresa të përhershme kontradiktore!"

Luan Starova është mes autorëve të urtë ballkanas, të cilët e ndjejnë dhe e transformojnë dhembjen shekullore të Ballkanit, duke e shndërruar në akt poetik. Romanet e "Sagës ballkanike" krijohen si metafora të mëdha të koncentruara përreth figurës qendrore të Babait, "rojës" së bibliotekës familjare, duke u mishëruar njëkohësisht në memorie, përvojë dhe histori. "Rruga e ngjalave" nuk është as fillim, as pelegrinazh, as emigrim, por pushtim i mundimshëm i një jete.

Për filozofin Edgar Morin, ky roman është një "vepër e çuditshme letrare, por edhe si libër për një poetikë historike, me dimension të caktuar mitik".

"Saga ballkanike", të cilën autori ka nisur ta shkruajë një dekadë përpara, ka mbërritur tani në një pikë që mund ta quash pa frikë një epope letrare mbi një familje shqiptare, që u mbijetoi ngjarjeve tragjike të shekullit të XX.

Kjo vepër, e përbërë aktualisht prej dhjetë vëllimesh, ka nisur të botohet e

plotë në gjuhën gjermane. Katër romanet e kësaj sage janë përkthyer në gjuhën turke.
Po përkthehet ndërkaq edhe në gjuhën angleze, kurse veprat e veçanta që e përbëjnë atë, tanimë janë botuar në gjuhën greke, bullgare, spanjolle, italiane, rumune, kroate, polake. Një pjesë e këtyre romaneve janë nominuar dhe kanë fituar çmime evropiane.

# MADAMME ARDANT, NJË FILM PËR "ESKILI KY HUMBËS I MADH" I ISMAIL KADARESË

"Vetëm pak muaj më parë, gjatë xhirimeve të filmit ‘Cendres et sang‘ (‘Hi dhe gjak‘) një mendje më thoshte të lija gjithçka. Dhe bërtisja: më mirë të përfundoj në një manastir, se sa të qëndroja në një thertore të këtillë. Më ndodhi kjo sepse kuptova se isha dashuruar me librin ‘Eskili ky humbës i madh‘, një roman që të zgjon kureshtjen, shkruar nga Ismail Kadare, një shkrimtar i madh shqiptar, kandidat për çmimin ‘Nobel‘. Por e gjithë kjo dashuri më kishte bërë që ta shihja të gjithë historinë, skenarin e madje edhe protagonisten me sytë e një interpretueseje, të një aktoreje dhe jo me syrin ironik dhe të shkëputur të regjisorit...". Fanny Ardant, aktorja e mirënjohur, një nga damat e mëdha të kinematografisë franceze, e shprehu në këtë mënyrë përvojën e saj të parë si regjisore, por edhe skenariste në edicionin e 62 të Festivalit të Kanës, ku për herë të parë, filmi i saj u shfaq para publikut jashtë konkursit në këtë eveniment të rëndësishëm të kinematografisë botërore. Por e kishte të nevojshme ta çonte deri në fund këtë sfidë të parë pas kamerave. Filmin e frymëzuar përmes Eskilit të Kadaresë, nga përshkrimet e këtij shqiptari të madh, që ka përcjellë përmes këtij krijimi dimensionet e jetës së ballkanasve në luftëra dhe në festa, në dasma, në rite funebre dhe në vdekje, ajo ishte e vendosur ta përfundonte. "Në një moment, kuptova se përballë apo pas kamerës, ajo që më shumë kishte rëndësi ishte të gjeja në vete atë emocionin naiv që provon një fëmijë kur përballë një peme papritmas shfaqet një re. Kuptova se nuk duhet të mendoja për pemën, pra për batuta, për partnerin apo për subjektin e filmit, zgjodha të ndiqja renë. Vetëm kështu gjithçka do të shkonte më së miri. Dhe zbulova se kisha pasur të drejtë", thotë ajo, ndërsa komenton e pozon mbi tapetin e kuq të yjeve në Kanë. Kadare na rrëfen se si mbrojtja e skajshme e së drejtës mund të provokojë padrejtësi të mëdha, e duket se kjo i ka bërë përshtypje aktores dhe regjisores Ardant. Filmi i saj "Hi dhe gjak" i ngjan tragjedisë greke të përshkruar nga Kadare. Ai përcjell kufomat dhe hakmarrjet, dhimbjen dhe vuajtjen. "Gjithçka nisi nga dëshira ime e madhe për të rrëfyer pikërisht çka kisha kuptuar e lexuar në këtë roman, por e kam të vështirë të imagjinoj edhe një herë veten si regjisore, vetëm nëse nuk do të ngacmohen sërish, si në këtë rast nga një urgjencë e madhe për të rrëfyer. Unë nuk i lexoj gazetat, nuk shikoj televizion. Bëj që gjithçka ndodh nëpër

botë të vijnë tek unë nëpërmjet tregimit që herë pas here më vijnë nëpërmjet të tjerëve. Këtë jam munduar të realizoj, ashtu siç ka ndodhur në sajë të traditës antike të të rrëfyerit oral që transmeton në breza vlerat e mëdha të njerëzimit", ka komentuar aktorja 60-vjeçare. "Hi dhe gjak" është realizuar në Rumani, edhe pse fillimisht regjisorja kishte menduar t'i ambientonte ngjarjet në Shqipëri apo edhe Greqi. Rumania ishte thjesht një zgjedhje teknike, i ofronte më shumë mundësi për të realizuar filmin për të cilin është kujdesur deri në detaj (sipas kritikës shpesh edhe deri në tepri). Në filmimin e këtij filmi që shpërfaq një dramë familjare, që gjendet mes traditës dhe kohëve moderne, regjisorja ka bërë kujdes në gjithçka. "Cendres et sang", është një film jo i zakonshëm, në njëfarë mënyre edhe i jashtëzakonshëm mbi të gjitha për sa i përket personazheve.
Ajo ka zgjedhur të rrëfejë historinë e një gruaje të quajtur Judith, që vjen nën interpretimin e aktores izraelite, Ronit Elkabetz, dhe fëmijëve të saj. Dhjetë vite pas vrasjes së të shoqit, ajo shkon të jetojë në Marsejë, së bashku me tre fëmijët e saj. Pasi refuzon për vite me radhë të shikojë familjen, në fund bindet nga fëmijët dhe pranon të kthehet në vendin e saj me rastin e martesës së një kushëriri. Por ndodh që kthimi i gruas të rindezë urrejtjen e vjetër mes klaneve rivale. Kështu, Ardant përballet me një histori gjakmarrjeje dhe nderi dhe e gjithë pjesa, deri në mbërritjen e familjes së Judith në vendlindje fsheh një mister që të ngjall kureshtje. Djali më i madh i Judith është Ismaili, 22 vjeç, i cili i gëzohet jetës dhe dëshiron ta jetojë atë. Vëllai i tij, Pashko, 20 vjeç, është disi më i qetë, ndërsa Mira, 15 vjeçe është gëzimi i familjes, edhe pse ajo nuk dëgjon... Gjuha regjisoriale e Ardant shfaqet edhe në zgjedhjet teknike, siç janë ngjyrat e zjarrta dhe një lloj drite që thekson tepër shprehitë e fytyrave të personazheve të saj, që vijnë si maska teatrore, të cilat qëndrojnë të tilla thuajse deri në fund të filmit. Filmi është plot me simbolikë; shqiponja në fillim të filmit dhe gjaku i kuq në një imazh në bardhezi duket se janë shenja vizive të forta që, megjithatë, sipas kritikës, rrezikojnë të kontrollojnë elementin melodramatik që është edhe pjesa thelbësore e filmit. Në film, përveç protagonistes, aktores izraelite Ronit Elkabetz, interpretojnë edhe aktorët Abraham Belaga, Marc Ruchmann, Claire Bouanich, Madalina Constantin, Olga Tudorache, Oana Pellea e Razvan Vasilescu. Drejtor fotografie është GÃ©rard de Battista. Filmi, i cili për të thënë të vërtetë, nuk e ka emocionuar shumë kritikën, u shfaq në Festivalin e Kanës jashtë konkursit. Karriera artistike e Fanny Ardant nis menjëherë me pjesëmarrjen në disa produksione teatrore dhe në disa seriale franceze. Më pas, në vitin 1979, Fanny shfaqet në ekranin e madh me filmin "Njeriu i qenve" me regji të Alain Jessua. Në fillim të viteve '80, Ardant takohet me maestron e "Nouvelle Vague", François Truffaut, me të cilin martohet në vitin 1981. Falë kësaj lid-

hjeje ajo përfiton edhe rolet më të spikatura e më domethënëse të karrierës së saj. Në 1981, regjisori i beson asaj rolin e Mathilde në "Zonja e portës përbri" dhe dy vjet më vonë e zgjedh për "Më në fund e diel", filmi i fundit i drejtuar nga Truffaut para vdekjes së tij të parakohshme. Por ai e ka ndihmuar ngaherë, edhe pse nuk është më në jetë, ashtu siç ndodhi edhe në realizimin e "Hi dhe gjak", skenarin e të cilit vetë aktorja e shkroi duke u bazuar mbi librin e Ismail Kadaresë, "Eskili ky humbës i madh." "Ndodhi kështu sepse unë me Truffaut vazhdoj të flas vazhdimisht. Sikur vdekja dhe jeta, të mos krijonin asnjë hendek. Kujtimi i entuziazmit të tij "ngjitës" për çdo ngjarje sado të vogël dhe në dukje të parëndësishme të jetës vazhdon të jetë pjesë e ditëve të mia", ka thënë ajo. Pas vdekjes së tij, Fanny shfaqet në të tjerë filma që nxjerrin në pah aftësitë e saj interpretuese, por që e mbajnë larg publikut të gjerë. Në vitin 1994, Fanny Ardant më në fund nominohet për çmimin "CÃ©sar" falë filmit "Koloneli Chabert", në të cilin interpreton në krah të mikut të saj, GÃ©rard Depardieu. Ky interpretim i fal asaj një famë krejt të papritur, duke arritur deri në Hollyëood, ku interpreton në krah të Harrison Ford. Pas pjesëmarrjes së saj në filmin "Përtej reve" me regji të Michelangelo Antonioni, Ardant fiton çmimin "CÃ©sar" me "Ditën dhe natën". Në vitin 2001, ajo ka interpretuar në rolin e sopranos së madhe Maria Callas në filmin "Callas Forever" (2001). Fanny është nënë e tre fëmijëve Lumir, Josephine, dhe Baladine. Fanny Ardant ka interpretuar në vitin 2002 në filmin "8 gra dhe një mister", ku të gjitha protagonistet ishin femrat në krah të Catherine Deneuve, Isabelle Huppert dhe Emmanuelle BÃ©art. Për herë të parë ajo provon veten në rolin e regjisores me filmin "Hi dhe gjak".

# PARISI PUBLIKON 5 SHEKUJT E NDALUAR TË EROTIZMIT

Biblioteka Kombetare e Frances (BNF), hapi dje, per here te pare, portat e "ferrit" per te ekspozuar ne Paris librat dhe gravurat e saj "ne kundershtim me zakonet e mira", te ruajtura sekret per me shume se 150 vjet. E ndaluar vetem per femijet nen 16 vjec, ekspozita "Erosi sekret" paraqet duke nisur nga dje, deri me 2 mars, pese shekuj erotizem.

Ato jane te ilustruara me doreshkrime te Sade-it apo Apolinerit, gravura "te turpshme" dhe fotografi pornografike. "Ferri" eshte nje vend imagjinar, nje seksion i krijuar me 1844 ne Biblioteken Kombetare te Frances per te listuar veprat "e shthurura".

Shekulli i XVI siguron veprat e para, por eshte shekulli XVIII, shekulli i shthurjes, qe mbush koleksionet. Ne ate kohe festohej kenaqesia e gezimit apo shkrimet e lehta, ndersa nen pallto qarkullonin pamje monumentale ciftimesh etj. Sade-i , per te cilin kenaqesia eshte e pandashme nga dhimbja, e permbys shpejt tendencen. "Erosi sekret", paraqet doreshkrime, botime origjinale dhe tekste te shkruara ne pjesen me te madhe ne burg, si per shembull "Filizofia ne buduar", apo "Fatkeqesite e virtytit". Me revolucionin e 1789-es vjen koha e pamfleteve te ndyra ne sherbim te politikes, Mari Antuanet akuzohet se fle me te gjithe boten, ndersa famullitaret e ndezur nxisnin imagjinaten popullore.

Koleksioni pasurohet rastesisht nga sekuestrimet e bera nga policia tek amatoret apo te botimeve konfidenciale. Deri ne ate mase saqe me 1844, Biblioteka Mbreterore vendosi t'i rigruponte nen te njejtin seksion, konsultimi i te cilave ishte rreptesisht i kontrolluar.

Nder kuriozitetet e tjera, BNF-ja paraqet sot disa guida praktike te epokes, nder te cilet "Almanakun e adresave te zonjushave te Parisit", me tarifat dhe sherbimet e tyre speciale (1791). Ne shekullin e XIX, "Lulet e te Keqes" te Sharl Bodeler (Charles Baudelaire 1857), botimi i te cilave shkaktoi nje skandal te madh, por gjithashtu tekste te Merimese apo Verlenit bashkohen me "ferrin", perkrah fotografive te para porno.

Gijom Apoliner (Guillaume Apollinaire) hap shekullin XX me "11000 thuprat" (1907) dhe punon per katalogun e pare te shtypur te koleksioneve. Botime klandestine te Sade -it qarkullojne ne ate kohe, ndersa surrealistet shtojne me guxim disa faqe nen rrip ne koleksionet kombetare si per shembull "Le con d"Irène" (1928) e Aragonit, apo "Les rouilles encagées" (1954) e Benjamin

Peret. Pierre Mac Orlan, Georges Bataille, Pierre Louys, tekstet erotike te te cilit me "nje dhune te paimagjinueshme" u zbuluan pas vdekjes se tij ne 1925, e me tej "Historia e O", e misteriozes Poline Reage, i bashkohen "ferrit" deri ne mes te shekullit XX. Ne vitin 1968, kur BNF-ja deshi te perkujtonte 50-vjetorin e vdekjes se Apolinerit, nje numer doreshkrimesh te tij ndodheshin ende ne "ferr" dhe nuk mund te ekspozoheshin aq lehte. Ato u c’klasifikuan fillimisht, ndersa nje vit me vone, "ferri" u mbyll.

# "NEW YORK TIMES" VLERËSON FILMIN SHQIPTAR

Festivali i dytë i filmit pas Kanës ka tërhequr vëmendjen e mediave botërore. 'Neë York Times', në artikullin e vet për festivalin e filmit 'Karlovy Vary', një vend të veçantë i dedikon filmit shqiptar të regjisorit Artan Minarolli. " Një prej qyteteve më të vjetra e më të mëdha të botës, është si një qytet përral-lor me Lumin Tepla dhe vilat idilike që i përkasin shekullit të 19-të. Por, në këtë festival që mbahet 81 milje larg Pragës, nuk gjenden supermodelet apo agjentët e Hollyëood-it". Më tej ajo vlerëson se, "ky festival është një anti-Kanë". Filmit shqiptar pjesëmarrës në këtë festival, 'Neë York Times' i kishte kushtuar jo pak vëmendje. Ndër të tjera, fotoja kryesore e artikullit ishte pikërisht një skenë nga ky film, ku aktori Kreshnik Xhelili shfaqet në gju i ulur pranë një guri, ndërsa shikon pas me frikë. "Gjallë" një bashkëpunim shqiptaro-franko-austriak, ishte pjesë e kategorisë së filmave "Lindja e perëndimit", që ishte një nga 19 katego-ritë e festivalit. Në artikull më tej shkruhet: "Ka shumë gumëzhima mbi pjesë-marrjen në këtë festival të filmit 'Gjallë', i cili fokusohet tek një djalë elegant nga Tirana, kryeqyteti shqiptar, i cili në një moment i caktuar e gjen veten si objektiv të një hakmarrjeje. Disa persona kërkojnë ta vrasin për t'u hakmarrë ndaj një vrasjeje që gjyshi i tij ka bërë kohë më parë". "Evropa qendrore dhe lindore, është territori ynë", - ka thënë për një tjetër media Karel Och. "Ky është një vit i fortë në termat e cilësisë,- tha ai. - Linja e Evropës lindore këtë vit është përfaqësuar nga regjisori polak Robert Glinski, me një temë që prek problemin e botës gri të turizmit të seksit dhe regjisorit nga Tirana, Artan Minarolli me filmin 'Gjallë'". Filmi i Minarollit tregon historinë e një studenti që papritur bie pre e një armiqësie primitive gjaku. Student me origjinë nga malësia e Veriut të Shqipërisë, Koli është një djalë i ri, i cili ëndërron dhe punon çdo ditë për t'u bërë i vlefshëm për shoqërinë. Pas ndarjes nga jeta të babit të tij, ai kërcënohet nga një gjakmarrje e vjetër. I detyruar të fshihet, ai shkon në shtëpinë e disa kushërinjve në një fshat të thellë malor. Por, një ditë e papritura ndodh, dhe ai gjendet përballë gjakësit të vet. Kjo është linja kryesore e filmit 'Gjallë' të regjisorit Artan Minarolli, protagonist i të cilit është aktori Kreshnik Xhelilaj. Xhirimet e filmit janë realizuar në Tiranë, Lurë dhe Vjenë. Filmi shqiptar u pr-ezantua në datat 5 dhe 6 Korrik në Teatrin 'Karlovy Vari' dhe 'Cinema Lazne'. Krah aktorit Nik Xhelilajt interpretojnë edhe emra të tjerë, si Bruno Shllaku, Reshat Arbana, Niada Saliasi, Tinka Kurti, Xhevdet Ferri, Luljeta Bitri etj.

# RIBOTOHET LIBRI I PUBLICISTIT AFRIM MUSTAFA

Ribotohet libri i parë, i cili përmban emrat e të gjithë dëshmorëve të kombit gjatë luftërave për çlirim të dekadës së fundit.
Autori i librit " Bardhësitë e Atdheut" gazetari Afrim Mustafa i cili ka qenë prezentë në shumë ngjarje gjatë këtyre luftërave, eksperiencën e tij ka dashur që ta qet në letër dhe ta dokumentojë me një libër.
"Ideja ishte që të gjithë lexuesit, të gjithë ata që dëshirojnë të nderojnë dëshmorët dhe familjarët e tyre dhe që të kenë informacione për biografitë e dëshmorëve që u flijuan për lirinë e Kosovës, për pavarësinë e Kosovës dhe të kenë informacione në një botim, në një publikim të vetëm siç është ky publikim i imi", thotë autori i librit Afrim Mustafa.
Në këtë libër janë të përfshirë të gjithë dëshmorët që kanë rënë në tri luftërat, së në Kosovë, Luginë të Preshevës dhe së fundi në Maqedoni.
"Janë të prezantuar gjithsejtë dëshmorët e të tre luftërave çlirimtare: e UÇK-së në Kosovë, të UÇPMB-së në Luginën e Preshevës dhe të Ushtrisë Çlirimtare Kombëtare në Maqedoni. Gjithsejtë janë 2073 dëshmorë të tri luftërave çlirimtare", shtoi Mustafa.
Edhe pse Mustafa ka kërkuar nga institucionet qeveritare, përkatësisht nga Ministria e Arsimit që kjo iniciativë të mbështetët dhe që ky libër të ri botohet në versionin tjetër me ngjyra, mirëpo përveç përkrahjes morale nuk ka pasur asnjë ndihmesë tjetër financiare.
Vlenë theksuar se gazetari,shkrimtari , publicisti Afrim Mustafa ka përfunduar realizimin e filmit dokumentar “Bardhësi-Komandant Bardhi”, i cili i kushtohet heroit të Kosovës Qamil Ilazi - i njohur me nofkën Komandant Bardhi gjatë Luftës së UÇK-së. Filmi është realizuar me rastin e 10 gushtit që në Kaçanik festohet si Dita e Dëshmorëve të kësaj komune.
Dokumentari për heroin Qamil Ilazi, Mustafa, i cili ishte reporter i luftës, e ka realizuar, kryesisht nga intervista që ai vetë ka zhvilluar me këtë luftëtar, por ka shfrytëzuar edhe bashkëbisedimet dhe intervista që komandant Bardhi ka dhënë për mediet e tjera, si shqiptare ashtu edhe ato ndërkombëtare.
Ideja për krijimi e dokumentarit, “Bardhësi Komandant Bardhi”, ka lindur qysh në kohën e betejave të UÇK-së. “Dokumentarin e ka realizuar kryesisht nga intervista e ti me Qamil Ilazin - Komandant Bardhi, në Shtabin e UÇK-së në Ivajë të Kaçanikut më 6 dhe 7 mars të vitit 1999, por edhe nga intervista të tjera

që komandant Bardhi ka dhënë nga vendi i ngjarjes për RTSH, pastaj ”Deutche Ëelle' e gazetat e ndryshme, si ”Bujku-Rilindja', 'Zëri', 'Fakti' etj”, është shprehur kohë më parë për mediat tona Afrim Mustafa, i cili do të transmetohet edhe nga Radio Televizioni i Kosovës.
Në dokumentar janë prezantuar edhe opinionet e bashkëluftëtarëve dhe bashkëveprimtarëve të Komandant Bardhit si: Hashim Thaçi, aktualisht kryeminister dhe ish-drejtor politik i UÇK-së, Agim Çeku, ish- Komandant i Përgjithshëm i Shtabit të UÇK-së, z. Shukri Buja, ish-komandant i Zonës Operative të Nerodimes të UÇK-së, z. Hajrush Kurtaj, ish-zëvendëskomandant i Brigadës 162, komandant i së cilës ishte Qamil Ilazi-Bardhi, familjarët e Bardhit - i biri dr. Besim Ilazi, veprimtari dhe ish-eprori i UÇK-së, Berat Luzha. “Të gjithë këta janë shprehur se Qamil Ilazi ishte njeri me virtyte të larta njerëzore e luftarake dhe një nga personalitetet më të veçanta të luftës së UÇK-së”, është shprehur Mustafa. Dokumentari “Bardhësi komandant Bardhi” është realizuar në kuadër të Radios “Zëri i Sharrit” në Kaçanik - Ferizaj. Regjia është bërë nga vetë autori dhe ish-komandanti i UÇK-së, Shukri Buja. Për përkrahje materiale e morale për ta përmbyllur këtë projekt të rëndësishëm për luftën e UÇK-së, autori Mustafa falënderon kryetarin e Lypjanit, Shukri Buja, Universitetin Mbretëror “Iliria” me rektor prof. dr. Mixhait Reçi, z. Agim Kola nga Tirana dhe Naim Mustafën nga Zvicra. Po ashtu, z. Mustafa falënderon edhe kryetarin e Shoqatës së Familjeve të Dëshmorëve të Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës, z. Xhavit Jashari dhe veprimtarin Bashkim Xhokli.
"Bardhësitë e Atdheut" libër me Autor gazetarin Afrim Mustafa. Në këtë libër janë të përfshirë të gjithë dëshmorët që kanë rënë në tri luftërat, në Kosovë, Luginë të Preshevës dhe së fundi në Maqedoni.Gjithsejtë janë 2073 dëshmorë të tri luftërave çlirimtare. Ajo që e fuqizon këtë libër të veçantë publicistik, është edhe përfshirja në libër e dy anëtarëve të nderit, Rifat Jashari, vëllai i kryekomandantit legjendar të UÇK-së, Adem Jashari dhe Sali Bajra (postmortum), veprimtarit të madh të kombit shqiptar, njëri nga kryengritësit e hershëm kundër regjimeve sllaviste. Libri ka gjithsej 530 faqe, redaktor është Shukri Buja, njëri nga ish-komandantët e UÇK-së, ndërsa recensentë janë, Fazli Veliu dhe Haqif Mulliqi, ndërsa redaktor nderi është z. Fatmir Limaj. Botoi ”Zëri i Sharrit".

**Për monografinë “ Bardhësitë e Atdheut”, shkruan prof.dr. Jakup Krasniqi**

Libri “ Bardhësitë e Atdheut” i autorit Afrim Mustafa është i shkruar nga një autor protagonist i gjallë i rrjedhave politiko- ushtarake në dekadën e fundit të

shekullit XX dhe fillimin e shekullit XXI, sidomos gjatë luftërave të fundit në Kosovë, Preshevë, Bujanoc e Medvegjë dhe Maqedoni. Autori në këtë libër trajton çështjet e panjohura gjer më sot dhe jep një pasqyrë të veçantë për të rënët në luftërat e fundit, për heronjtë dhe dëshmorët e kombit. Shumë historianë në mënyrën e vet të studimit janë përpjekur që të pasqyrojnë sadopak historinë e kombit shqiptar. Jo vetëm historianë shqiptarë, por edhe të huajt merren me studimin eçështjes sonë kombëtare, pasi gërshetimi i shumë problemeve rajonale, në një mënyrë, apo tjetër ka të bëjë me çështjen e paszgjidhur të shqiptarëve në Ballkan. Duke e pare se bota demokratke mori hapat më të qëllueshëm për ndërhyrje ushtarake për të ndalur gjenocidin dhe eksodin që po ndodhte në shekullin XX, është shumë e arsyeshme dhe e domosdoshme që autorë të ndryshëm të zbardhin të vërtetën e madhe të luftërave të pareshtura të popullit tonë dhe për të arsyetuar ndihmën e miqve tanë, duke o ofruar fakte për bëmat e ditura dhe të paditura që ndodhën ndaj një populli të tërë në Ballkan, siç ishte populli shqiptar. Libri " Bardhësitë e Atdheut" i autorit Afrim Mustafa është i shkruar nga një autor protagonist i gjallë i rrjedhave politiko- ushtarake në dekadën e fundit të shekullit XX dhe fillimin e shekullit XXI, sidomos gjatë luftërave të fundit në Kosovë, Preshevë, Bujanoc e Medvegjë dhe Maqedoni. Autori në këtë libër trajton çështjet e panjohura gjer më sot dhe jep një pasqyrë të vacantë për të rennet në luftërat e fundit, për heronjtë dhe dëshmorët e kombit. Nëse dikush nuk ka mundur të përfytyrojë një hero apo dëshmor, për lavdinë e të cilit vetëm ka dëgjuar, atëherë ky libër përms fotove që sjell, mund të plotësojë edhe këtë vakum të njohurisë, për të kompletuar veprimtarinë, lavdinë dhe jetën e vdekjen e një heroi apo dëshmori të kombit. Libri " Bardhësitë e Atdheut", është një libër tërheqës, pasi në mungesë të shumë informacioneve ai trajton sidomos në pjesën e dytë ngjarjet shumë të rendësishme, duke përfhsirë eksodin e popullit shqiptar të dëbuar nga trojet e veta, nga forcat policore-ushtarake e paramilitare serbe që ishin në Kosovë, si dhe mikpritjen e madhe që i është bërë nga bashkatdhetarët në Maqedoni, e që u kthye gjatë luftës së fundit në Maqedoni, sepse ishte obligim i ndërsjellë. Edhe pse është një libër shumë voluminoz, kontakti i parë me të do të thotë, nuk shpëton pa e lexuar dot. Me të hapur këtë libër ballafaqohesh me shumë të panjohura, e që në vazhdimësi do të njihesh dhe do të kuptohet rendësia dhe atraktiviteti i librit. Intervistat e shumta, sidomos me z. Ëiliam Ëalker dhe me z. Adem Demaçi, i japin një rëndësi të veçantë librit, gjatë trajtimit të historiesë së luftërave të fundit, e sidomos të luftës në Kosovë. Autori ka bërë një punë të palodhshme, të mundimshme dhe shumë të çmuar, pasi kronologjia e ngjarjeve në Kosovë, Prehsevë, Medvegjë, Bujanoc dhe Maqedoni, paraqet një luftë të vështirë, duke marrë përbazë raportin e forcave dhe

hapësirën se ku ishte duke u zhvilluar ajo. Mirpo, raporti i moralit të forcave ndërluftuese ishte në anën tone, dhe kjo si duket ka reflektuar edhe në vullnetin e mirë dhe të fuqishëm të autorit për të bërë një ërmbledhje të madhe të ngjarjeve gjatë Luftës. Të gjithë ata që do ta kenë në dorë këtë libër, padyshim se do të gjejnë shumçka me vlerë, e që është vështirë të përmblidhen në vetëm këtë recension. Fuqinë e këtij libri , padyhsim se pos përjetimit të drejtpëdrejtë nga autori i ngjarjeve dhe temave të trajtuara, e bën konsultimi i literatureës dhe intervistimi i drejtpëdrejtë edhe i atyre që sot më nuk janë në mesin tonë, por që dhanë jetën për lirinë e popullit shqiptar dhe Pavarësinë e Kosovës. Falënderimi i shkon autorit, për punën e palodhshme që ka bërë, kurse rekomandimi u shkon lexuesve, për të parë dhe njohur historinë tonë të re e të lavdishme, permes këtij libri.

# "NJË SAMIT PËR SIMIT|"

Letërsisë shqipe këto ditë iu shtua edhe një libër me poezi Një samit për simit të autorit Nebih Bunjakut, i munguar shumë në kohët e fundit për lexuesin shqiptar. Ata që qeshin pak, por rrjedhshëm, janë miq të mi, shprehet autori. Personazhet në këtë libër - poemë nuk janë njërëz, por figura, ndjenja që duken, dhimbje që s´shihen. Në këtë libër poetik kinemaja e dhimbjes së poetit është plot gënjeshtra, mashtrime, anarki e përvetësime të gjërave. Gjuha e figurshme është e qartë, e saktë dhe fshikulluese. Liria nën ligje të huaja kurrë s´ është e mirëfilltë, sepse, degjëneron shumë nga të qenit e dëshiruar. Shoqëritë me pushtete të huaja, jo rrall formatojnë anarki nga më shpërbërëset. Populli di të mësojë si të jetë i përgjegjshëm,por, nuk di si të mësohet injoranti, thashethemxhiu, zgaraveqi. Prandaj shkruan autori, nuk është vështirë të bëhesh gomar, as ndihmës i fallexhiut në një pazar hamallësh, se gjuha e gomarit është gomarishtja. Sa herë dëgjoj gjuhën derrërrisht, edhe derrat edhe gomerët, ankohen, se s´u bënë synet, se stina u iku krejt në internet.

Një samit për një simit, është një vepër e ardh artistikisht.Kafshët e mia shkruan autori më duken kafshërore, shumë prej tyre në këtë botë llapin kafshatën e tjetrit. Mbushet sheshi deputetë/ në kryesi zgjedhen vetë/ lakmon derri dhe ariu/ lakmon macja edhe miu/ Këto dhe vargje të tjera dëshmojnë për një libër të mirëfilltë dhe me spec të kohës .Poezia e Nebi Bunjakut, fshikullon guximshëm instinktin banal dhe anarkinë. Janë plot gabimet dhe replikat kundërthënëse që flasin gomaritët. Kafshët e poemës në librin Një samit për simit bëjnë luftën e barkut dhe mishërave të ndezur. Në këtë poemë me kafshë e zhgabonja të pranishëm në koalicion janë: derri, ariu, ujku, macja, dhelpra, gomari dhe minoritetet e tjera të kandrrave. Mirëpo, hiç më pak të pranishëm nuk mbesin as parlamenti dhe deputetët e pyllit, moderatorët e mashtrimit, arixheshat me defa dhe qeniet e ftohta si gjarpëri dhe miu i gjirizeve. Libri Një samit për simit është një libër artistikisht dhe estetikisht i realizuar për mrekulli. Sepse në këtë libër fshikullues për veset e shoqerisë sonë, jo rrallë gomari reciton gomarin, qeni lexon qenin, ndërsa ariu përqesh ariun… Frymëzimi i impulsit poetik: hëna, dielli, deti, mbrëmja, gratë janë figura anësore që rrezatojnë fuqishëm brënda poemës. Në këtë botë me plot trazime janë shumëzuar shumë zgërlaqët, keqbërësit e padukshëm, intrigantët , të fajshmit e pushtetit. Nuk kam prova se gomari ka hequr dorë mga gomarllëku, thotë autori, sepse gomarët në kohën tonë janë shtuar shumë. Andaj, kujdes i dashuri gomar! I tërë ky ahur është toka jote, toka

në të cilën ti zhgrryhesh. Në librin Një samit për simit ka shumë për të lexuar për veset e shoqërisë sonë. Të rrëxuar ose me të shtrirë nuk bëhemi të lirë. Këto dhe peizazhe të tjera të poemës më bëjnë, thotë autori, që edhe ëndrrat herë-herë të pikojnë dhimbje.Në fragmentet ; /Buçet himni nis kuvendi/ s´ka rëndësi cili është rendi/ kryesore të zihet vendi/ jo vendimet që nxjerr samiti/ po fitimet që lakmon fyti…Janë shpërthime të ashpra të poetit. Vepra Një samit për simit ka një gjetje të shkëlqyer artistike, ku brenda personazheve, derri, miu dhe gomari, bëjnë teatrin e të pandehurve.Në poemë shihen qytete të tëra të mbushura me arixhesha, dhe me gjithëfarë thashethemxhinjë.
Etja për pushtet nuk ka të shuar nga kafshët e poemës;/një gërdallë sikur në përrallë/ për një pelë djeg një mëhallë…/këto dhe vargje të tjera të poemës, bënë që poeti, Nebih Bunjaku, me poemën Një samit për simit të vlerësohet nga lexuesi dhe kritika letrare.

# SKËNDER SHERIFI, NDËR 10 POETËT MË TË MIRË FRANKOFONË

Poeti franko-shqiptar, Skënder Sherifi shpallet si një nga 10 autorët më të mirë të Europës frankofone për vitin 2008, me vëllimin “Love”. Ky vlerësim është rezultat i opinionit të shtypit belg profesional, i cili ka seleksionur 10 librat më të mirë të të gjithë vitit 2008 në Belgjikë, sipas shijeve, dhe kritereve personale të gazetarëve të artit e kulturës. Skënder Sherifi, shkrimtari shqiptar i Europës frankofone, i cili jeton prej moshës 1-vjeçare në Francë dhe Belgjikë, është autor i 10 librave të shkruar në gjuhën frënge. Vetëm 3 prej tyre janë përkthyer në shqip, mes të cilëve “Lojë dhe Kundërlojë” dhe “Oksigjeni “ janë shqipëruar nga vetë Prof. Doc. Ibrahim Rugova, presidenti karizmatik kosovar, si dhe “Ateljeri i ëndrrave” nga Albert Nikolla, i botuar në Tiranë nga shtëpia botuese “Globus R”. Kurse gjithë vëllimet e tjera të Sherifit presin një përkthim në shqip. Pavarësisht faktit që autori është formuar nën ndikimin e gjuhës dhe kulturës frankofone, Skënder Sherifi, e ka ruajtur me një vullnet të afirmuar, identitetin e tij shqiptar, e ka kultivuar në mënyrën e vet origjinale, atë pjesë të origjinës së tij. Ka kaluar 4 vjet në Prishtinë (1976 - 1980) për të ushqyer pjesën e tij shqiptare, dhe pastaj prej vitit 1990, duke ardhur rregullisht në Shqipëri, për të ruajtur një lidhje shpirtërore të privilegjuar me tokën e të parëve, me gjenezën e tij, aty ku buron prejardhja e familjes së tij, buzë lumit Valbonë, në bjeshkët e Tropojës.

Autorit i është ofruar Parisi në vitin 1976 nga autori dhe botuesi i famshëm Pierre Seghers, i cili ishte i mahnitur, nga talenti i rrallë i këtij poeti me origjinë shqiptare. (“Kam parë një fenomen të tillë në çdo 10 vjet në Paris”, - thoshte Seghersi). Në vitin 2003 do të hynte në Fjalorin prestigjioz francez të Larusit (LAROUSSE ), i cili boton në çdo 20 ose 25 vjet, një enciklopedi të plotë të letersisë botërore. Në këtë enciklopedi Skënder Sherifi figuron në mesin e elitës letrare internacionale, në familjen e shkrimtarëve më të mirë në botë, por figuron si “shqiptar frankofon” në mesin e 26 autorëve shqiptarë më të rëndësishëm, dhe origjinalë të të gjitha kohërave, prej nga fillimi i shkrimit në gjuhën shqipe dhe në 4 ose 5 autorët e gjallë më të mëdhenj të shekullit 20. Autori, me dëshirën e tij të plotë ia ofron kombit shqiptar, dhe e konfirmon vetë disa herë nëpër mediume, veprën e tij letrare. Autori është shumë i vlerësuar nga kritika e huaj, sidomos ajo e botës frankofone. Si vlerësim dhe konfirmim i fundit, shtypi belg e klasifikon në 10 autorët më të mirë të Europës frankofone me librin e tij

të fundit "LOVE". Ky mendim vjen nga shijet dhe kriteret letrare, personale të gazetarëve profesionalë të artit dhe kuturës, të gazetës prestigjioze belge të përditshme "LA LIBRE BELGIQUE", një nga dy gazetat më të mëdha në vend. Mes gjithë morisë së librave, të botuar gjatë vitit 2008 në Belgjikë, në të gjitha zhanret, si poezi, roman, esse, monografi etj., shtypi belg ka ardhur në përfundimin që libri " LOVE " i autorit Skënder Sherifit meriton të vlerësohet në 10 librat më të mirë.

# U PROMOVUA LIBRI PUBLICISTIK, I AUTORIT HALIT ELSHANIT, "ÇETA E BRUKSELIT"

*Pejë,1 dhjetor 2007.*

Sot në Teatrit "Istref Begolli" në Pejë u bë promovimi i librit të Halit Elshanit më titull "Çeta e Brukselit"(Mendime dhe opinione).

Fjalë miradije për librin si dhe veprimtarinë patriotike-letrare të Heroit tonë kombëtar ,z. Enver Hadri thanë studiusit shqiptar Mr.sci.Hajdar Mekaj,dr.Idriz Basha,Dr.Sci.Haki Kosumi,Mr.Sci.Flori Bruqi,prof.dr.Hysni Hoxha, si dhe veprimtarët - shokët e Enver Hadrit : prof.Ekrem Kryeziu,prof.dr.Muhamet Kërveshi,Qerim Ujkani ,Riza Budakova,Sali Ramadani -Kërçova etj.

Libri "Çeta e Brukselit"(Mendime dhe Opinione)u vlerësua shumë lartë nga studiusit shqiptarë.

Bër botuesin e librit ,fjalë miradije tha edhe aktivisti i "Pranverës së 81-shit ",z Ali Lajçi,kryetar aktual i Kuvendit Komunal të Pejës i cili në mes tjerash tha :

"E gjithë puna jonë që kemi bërë për Kosovën ka qenë se jemi munduar dhe kemi punuar për një Kosovë të lirë,për një Shqipëri Etnike.Jam i lumtur që një pjesë e asaj për çka kemi punuar është realizuar.Më vjen keq që Enver Hadri nuk arriti t'i përjetojë frytët e veprimtarisë sonë.Megjithatë populli i gëzon frytet e veprimtarisë tonë!!! Puna jonë ka qenë si një pikë uji ne det por vullneti i veprimtarisë sonë ka qenë më i madh se oqeani" ...

**Flori Bruqi:**
**Akoma nuk ka nis gjykimi i tij**

Babin do ta rivarrosim në Kosovë, pasi të bëhemi shtet, atëherë do ta jetë edhe ma mirë që të kthehet në atdheun që vet e kishte ëndërruar dhe kishte punuar për të thotë Renoar Hadri, djali i madh.

**Vështrim nga Bruxeli: Shkruan Jeton Kelmendi**

Shtatëmbëdhjetë vjetë më parë në Bruksel, persona të caktuar nga Shërbimi sekret i ish-Jugosllavisë, vranë patriotin dhe veprimtarin e madh të çështjes kombëtare Enver Hadri. Pikërishtë me 25 shkurt të vitit 1990, në Sen Bernar, derisa po ngiste veturën e tij dhe ishte ndalur ne semaforët në trafik. Bashkëshortja e Enver Hadrit, zonja Ajshe Kastrati, e ka të fresket në kujtesën e saj ditën kur Udebeja serbe ja kishte vrarë burrin. Ajo thotë se është folur gjatë për tre persona, të gjithë serbë, të cilët e kanë vra Enverin. Njërin me një herë pas pak kohe e kanë vrarë në Beograd, pasi që ai ka folur me mburrje se e ka vrarë Enver Hadrin në Belgjikë dhe quhet Llonkoviq. Ndërkaç tjetrin e kanë zënë në Greqi. Shteti Belg e ka kërkuar për ta denuar këtu ku e ka bërë krimin, mirëpo edhe Serbia e ka kërkuar. Greqia ja ka dorzuar Serbisë. Më pas edhe personi i dytë i quajtur Ashani është vrarë në serbi. Personi i tretë Vukotiq, i dyshuar për pjesëmarrje në krim u zu vitin e kaluar në Spanjë. Më pas ai i është dorëzuar Belgjikës dhe mbahet ne paraburgim. Ajshe Kastrati, bashkëshortja e Enverit thotë se pak është bërë për gjykimin e vrasësve të Enverit. Na kanë lajmëruar një herë dhe kemi qenë, atë ditë ishte grevë dhe nuk u mbajt gjykimi, kështu që nuk kanë thirrur më dhe nuk di asgjë më shumë se çfarë ka ndodhur rreth këtij gjykimi.

**Do ta rivarrosim në Kosovë pasi të bëhemi shtet**

Zonja Ajshe flet edhe për aktivitetin e burrit të saj. Që kur ka dalë ai me 1972, e ka udhëheq këshillin për të drejtat e njeriut për Kosovën. Këtu në këtë shtëpi thotë ajo, Enveri e ka botuar se bashku me disa shokë të tij gazetën "Zëri i Kosovës". Shtëpia që tani është pronë e familjes Hadri, të cilen e kishin blerë, ka qenë edhe shtëpia ku ka banuar pak kohë edhe Faik Konica thotë Ajshja. Kur e kemi blerë këtë shtëpi Enveri as që ka ardhur ta shoh më parë, thoshte "nuk kam dalë jashtë për tu bërë i pasur", mirëpo kur i thash se kështu një shtëpi, shitet ne Rrugën e Shqipërisë që është në komunën e Niksen Zhil, ju duk pak sikur në Shqipëri.
Që at ditë kur kishte dal nga Kosova, ai nuk u kthyen më në atdhe. Djali i madh i tij Renoar Hadri thotë se babin do ta rivarrosim në Kosovë, pasi të bahemi shtet, atëherë do ta jetë edhe ma mirë që të kthehet në atdheun që vet e kishte andërruar dhe kishte punuar për të. Në dhjetor të viti 1944, në Pejë pushteti ja kishte vrarë edhe babën, kur Enveri kishte tre vjet....

**Flori Bruqi:Kush e vrau Enver Hadrin?**

Enver Hadri (1941- 25 janar 1990) ishte veprimtar për të drejtat njerëzore dhe politike të shqiptareve të Kosovës. Në fund të viteve '60 ai u vendos në Bruksel, ku vazhdoi veprimtarinë politike nëpërmjet Organizatës 'Rezistenca Kombëtare e Shqiptarëve të Kosovës' në të cilën bashkëvepronin Enver Hadri, Ramadan Gashi, Riza Kadrija, Agim Rodoniqi, Ramë Ramosaj dhe Agim Demaj. Organ i kësaj organizate ishte revista Zëri i Kosovës në gjuhën shqipe dhe frënge, përmes të cilës bëhej thirrje për bashkimin e trojeve shqiptare në përgjithësi, sidomos punohej që çështja e Kosovës të futej në agjendat e diplomacisë ndërkombëtare, si Unioni Evropian, NATO, etj,. Në Bruksel ai formoi dhe drejtoi Komitetin Shqiptar për Mbrojtjen e të Drejtave të Njeriut.



**Vrasja**

Më 25 janar, 1990, në moshën 49 vjeçare, Enver Hadri u plagos dhe më vonë vdiq në spital nga një atentat në Sent Xhiles (origj. Saint Gilles), Bruksel, i porositur nga Shërbimi Sekret Serb. Atentatorët, Veselin Vukotiç (Veshko)[1], Andria Lakoniç, dhe Darko Asanin, e qëlluan me dy plumba në kokë deri sa kishte ndaluar ne një semafor. Hadri kishte me vete listën e 23 shqiptarëve të vrarë në Kosovë nga Serbia të cilën do t'ia dorëzonte të nesërmen Komisionit të të Drejtave të Njeriut të Parlamentin Evropian.
Enver Hadri (1941- 25 janar 1990) ishte veprimtar për të drejtat njerëzore dhe politike të shqiptareve të Kosovës. Në fund të viteve '60 ai u vendos në Bruksel, ku vazhdoi veprimtarinë politike nëpërmjet Organizatës 'Rezistenca Kombëtare e Shqiptarëve të Kosovës' në të cilën bashkëvepronin Enver Hadri, Ramadan Gashi, Riza Kadrija, Agim Rodoniqi, Ramë Ramosaj dhe Agim Demaj. Organ i kësaj organizate ishte revista Zëri i Kosovës në gjuhën shqipe dhe frënge, përmes të cilës bëhej thirrje për bashkimin e trojeve shqiptare në përgjithësi, sidomos punohej që çështja e Kosovës të futej në agjendat e diplomacisë ndërkombëtare, si Unioni Evropian, NATO, etj,. Në Bruksel ai formoi dhe drejtoi Komitetin Shqiptar për Mbrojtjen e të Drejtave të Njeriut.
Andria Lakoniç u vra një muaj më vonë nga bashkëatentatori i tij V. Vukotiç në një diskotekë në Beograd. Darko Asanin u arrestua në Greqi më 1995, me ç'rast një gjykatë greke urdhëroi ekstradimin e tij në Belgjikë për gjykim, por me ndërhyrjen e Ministrit Grek te Drejtësisë Janis Potakis ai u dërgua në Serbi ku u vra më 1995. Veselin Vukotiç u arrestua më 26 shkurt 2006 dhe pret gjykimin në Belgjikë.

# FLORESHA DADO, NJË LIBËR PËR HISTORIOGRAFINË LETRARE

Historiagrafia letrare eshte nje shkence ne zhvillim e siper ndaj kur behet fjale per nje studim ne kete fushe ne letersine shqipe nuk mund te ndodhe ndryshe vecse perpjekja te pritet me nota optimiste. I tille eshte studimi i akademikes Floresha Dado “Sfida teorike te historiografise letrare” te cilen autorja e ka promovuar ne Akademine e Shkencave. Nje liber i pare ne fushen e historiografise letrare qe nxit debate dhe diskutime ne nivel shkencor kur te tilla nisma i mungojne skenes se studimeve letrare. Vete Floresha e cileson kete liber si nje nxitje qe synonte te kapercente thjesht debatet qe nuk te cojne ne asnje perfundim shkencor. Studimi i se vetmes grua qe eshte zgjedhur se fundmi anetare e Akademise se Shkencave eshte pritur me nje reagim shume pozitiv nga qarqet letrare dhe historiografike shqiptare. Profesoresha e njohur e letersise e ve theksin tek problematikat me te cilat jane perballur prej vitesh studimet letrare dhe per te ky eshte nje moment kthese qe duhet te realizohet edhe per historiografine letrare shqipe. Kjo veper thote ajo nuk i zgjidh sfidat per nje histori te re te letersise, ajo ngacmon mendimin tone shkencor, nxit debate midis specialisteve.

# MBI LIBRIN “NGJARJE HISTORIKE DHE…” TË MARASH MALIT

Studiusi shqiptar Kolec Tranoini,shkruan:”Historia le gjurme te ndryshme tek njerezit, aq te ndryshme, sa shpesh here te njejten ngjarje ata e perjetojne diametralisht te kundert. Kjo per shume arsye, por ne rastin e ne shqiptareve per shkakun se historia me se shumti ka rene pre e pasioneve te politikes, interesave te sundimtareve, tarafeve dhe klaneve, miklimit te pushtetareve, ndaj edhe sot e kesaj dite ngjarjet e datat historike te interpretuara sipas interesave te grupimeve, kane sjelle ndarje e percarje, çfare eshte krejt e pakonceptueshme per nje vend qe kerkon te inkludohet ne jeten e shteteve te bashkesise se kulturuar europiane. Prandaj sa here merr nje liber kujtimesh historike, lexuesi e ndjen se do te bjere ne labirinthin e pershkrimeve te rrejshme e te errta ne histori, me citime krejt te kunderta nga realiteti. Koha e gjate nen monizem, i beri njerezit te jene nihiliste, mosbesues, sepse tere jeten u ushqyen me te verteta gjysmake apo genjeshtra te lustruara e me shkelqim si molla e kuqe Shtriges qe e genjeu Borebardhen per ta vene ne gjumin e vdekjes. Keshtu ndodhte dikur, por, per inerci a mllefe revanshesh partiake edhe sot dukuri te tilla jane te pranishme ne librat e kujtimeve te veteraneve, por edhe ne perkujtimet e ngjarjeve historike qe festohen ende skajshem, e ku inkludohen ne menyre mediokrre, per te mos thene te turpshme, madje edhe kreret e shtetit te sotem shqiptar.”…

Duke shfletuar librin e autorit Marash Mali (i cili eshte autor edhe i nje drame “Gjaku i falun” shkruar ne vitin 1958, por e pabotuar per shkaqe biografike), ne menyre te vetvetishme keto ide te shoqerojne per nje çast, por shume shpejt do te biesh ne rrjedhen e ngjarjeve te treguara nga nje njeri qe eshte objektiv si ne riprodhimin autentik te ngjarjeve e figurave historike por edhe ne saktesine e vleresimin e saj.

Ajo çfare autori i librit “Ngjarje historike dhe figura te shquara shqiptare”, botim i Kuvendi 2003, pershkruan ne volumin prej afro katerqind faqesh, nuk jane te gjitha ngjarje te jetuara prej tij, sepse libri fillon me nje inkursion thelle ne historine me te hershme te popullit shqiptar, pra si i tille, ai ka karakterin e nje enciklopedie historike. Ne kete pikpamje ky liber eshte kryesisht nje pershkrim mbreslenes nga historia e kombit shqiptar i vazhduar me tregimin autentik te ngjarjeve gjate viteve te Luftes se Dyte Boterore, ku autori ka qene pjesmarres e te cilat sollen ne trojet shqiptare zhvillime dramatike.

Perse autori nuk u perqendrua vetem ne pershkrimet e ngjarjeve ne Malesine e

Veriut dhe ne Kosove ku ai ishte pjesmarres e deshmitar okular, perkundrazi ate çfare vete ka perjetuar e inkuadron ne nje rrjedhe ngjarjesh me prerje kohore vertikale qe prej epokes se Ilireve e deri ne ditet tona.
Per te spjeguar se çfare ka qene shkaku apo ngacmimi i brendshem per te shkruar nje liber me zanafille ne historine e hershme e per te ardhur deri ne ditet tona, autori ka shkruar nje parathenie ne te cilen shpreh shqetesimin se femijet shqiptar ne emigracion, kryesisht ne Amerike, nuk arrijne te marrin njohuri historike mbi atdheun e te pareve te tyre. Ne shume familje shqiptare po u shkasin femijet nga duart ne pikpamje te atdhesimit shpirteror, pra te paisjes se tyre me elementin kryesor qe te bashkon me popullin tend, se pari gjuhen, pastaj me kulturen, historine, traditat. Ky ka qene, si te thuash, motivi nxites
per tu ulur e shkruar shenimet e tij historike, te cilat, qe nga faqja e pare e deri ne te fundit pershkohen nga atdhedashuria, nga deshira qe ato ndjesi te zjarrta qe ka ne zemren e vet i moshuari Marash Mali, ti perçoje tek brezat e rinj te komunitetit Shqiptar ne Amerike.
Krahas pershkrimit qe u ben figurave historike e bemave te tyre, si Aleksandri i Madh, perandori Konstandin, Justiani, Gjergj Kastrioti-Skenderbeu, Dasho Shkreli, Ismail Qemali, Hasan Prishtina, Luigj Gurakuqi, Ded Gjo Luli, Ahmet Zogu, Prenk Cali e tjere, autori perdor dhe referenca bibliografike nga historianet e ndryshem si Plutarku, Polibus, Paganel, Miller, Burny e Zavalani.
Por historine nuk e bejne vetem ushtaraket, strateget, mbreterit e perandoret, kryengritesit, por edhe shkrimtaret te cilet ne librin e Marash Malit zene nje vend te gjere, e bashke me jeteshkrimin e analizat e vleresimet e vepres se tyre, gjejme krijimet me te bukura te letersise te Rilindjes Kombetare Shqiptare, poezite e Naimit e Fishtes, Pashko Vases, Mjedes, Nolit, Konices, Filip Shirokes e deri tek Lasgush Poradeci.
Eshte e natyrshme qe vemendjen e lexuesit te terheqe pershkrimi i hullise se ngjarjeve te luftes se dyte boterore ku autori Marash Mali ishte jo thjeshte sodites por pjesmarres aktiv madje deri me detyren e kapitenit te batalionit nacionalist “Shkreli”. Ne faqet e librit e shohim ne fotografi perkrah Deli Metes, bajraktarit te Hotit dhe patriotit me emer Prek Cali, si dhe prinjesve te tjere te malesise.
Pershkrime mjaft emocionuese kane faqet qe tregojne cfare ndodhi kur forcat partizane u futen ne Shkoder pas ikjes se gjermaneve pa lufte drejt Tuzit te Malit te Zi me 28 Nentor 1944. Ky detaj historik nga libri i Marash Malit, qe ka qene deshmitar okular, ben qe sterperdorimi qe i eshte bere termit “Çlirimi i Shkodres” nga historiografet e sistemit monist( por edhe atyre socialist te sotem), te duket tashme grotesk, sepse Shkodren nuk e cliroi kurrkush, por e liruan vete gjermanet sipas planit strategjik te terheqjes nga tere hapsira ballkanike ne

kushtet kur forcat aleate po perparonin drejt territorit gjerman.
Edhe pse hyn pa lufte ne Shkoder, duke e harxhuar municionin luftarak vetem per krisma hareje se moren pushtetin, komunistet nuk do ta pushonin kurre luften, as krismat, as plumbat e reprazaljet ndaj popullit shqiptar vecanarisht ndaj Veriut “reaksionar e kanunor”siç e cilesonin percudshem ata .Libri te shpalos ngjarjet tragjike te atyre viteve qe do te çonin ne konflikte te pergjakshme e do te merrte shume jete njerezore. Sipas nje plani te paramenduar, pushtetaret e rinj komuniste nisen arrestimet e pushkatimet te atyre qe i mendonin si kundershtar te rregjimit te ri arbitrar. Marash Mali ne ate kohe qe rradhitur me forcat nacionaliste dhe eshte arrestuar e burgosur ne nje kohe e ne te njetin burg me kryengritsit, nje pjese e madhe prej te cileve bashke me udheheqesin e tyre Prenk Cali u pushkatuar nga komunistet,thekson publicisti shqiptar Kolec Traboini.
Nje vend te rendesishem autori i kushton gjendjes ekonomike ne periudha te ndryshme historike si dhe mardhenieve te Shqiperise me vendet e tjera europiane. Eshte e natyrshme qe ne nje liber me veshtrim historik do te kete dhe referenca te kesaj natyre, mirpo ne te mire te librit do te ishte qe keto aspekte te ishim me konçize e pa pasazhe te gjata, ashtu si mund te thuhet edhe per pershkrimin e aspekteve historike. Narracioni lakonik do ta bente librin, qe vende vende zgjatet tej mase, me praktik ne perdorim, dhe do ti shmangej keshtu proleksitetit qe ndjehet ne teresine e tij.
Pavaresisht prej dobesive qe nuk i shpetojne dot libra te kesaj natyre me veshtrim te pergjithshem, apo gabimeve teknike te datave historike, gjate rrefimit te ngjarjeve ndjehet meraku i autorit per te qene sa me i sakte historikisht, ashtu sic e citon ne nje nenkapitull “Ta kerkojme dhe ta shkruajme te verteten historike pa shtremberime”, qe shpreh edhe moton e punes se tij ne shkrimin e librit “Ngjarje historike dhe figura te shquara shqiptare” qe para se te jete nje pershkrim historik, eshte enciklopedi e dashurise se Marash Malit per Atdheun.

# NJË FILM PËR UÇK-në NË HOLLIVUD

Një film për UÇK-në dhe luftën e Kosovës në Hollivud, pritet të kthehet shumë shpejt në qendrën e vëmendjes së kinemasë. Prodhimin e këtij filmi e ka marrë përsipër fituesja e çmimit "Oscar", Eva Orner, e ku sipas gjithë gjasave, rolin kryesor do ta interpretojë protagonisti i "Avatar", Sam Ëorthington. Ndërkohë, në vijën e pritjes janë emra të njohur regjisorësh dhe pritet po ashtu edhe angazhimi i skenaristit të filmit "Black Haëk Doën", Ken Nolan. Filmi do të bazohet mbi librit e Craig Jurisevic, "Blood in my Hands" (Gjak në duart e mia). Vetë Craig Jurisevic është një personazh i lidhur ngushtësisht me luftën në Kosovë. Ai ishte kirurgu i UÇK-së. Gjithë itinerari i tij maleve në ndihmë të të plagosurve.... ndjesitë dhe ngjarjet tronditëse ku ka qenë shpesh i pranishëm, janë përshkruar në librin e tij me detajet më të hollësishme. Por, ende pa mbërritur në finalizimin e këtij projekti të madh kinematografik, me mjaft kureshtje priten mbresat e Craig Jurisevic, i cili është në një farë mënyre protagonisti kryesor i kësaj ngjarjeje.
Në këtë intervistë dhënë gazetarit Ermal Panduri në Prishtinë për "Radio Dukagjinin", Jurisevic, një australian me nënë sllovene, rrëfen shumë plane dhe detaje se si do të ndërtohet filmi, por edhe mbresa e kujtime nga ditët e tij në mal krahas ushtarëve të UÇK-së.

Craig, ju keni qenë pjesë e Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës dhe keni marrë pjesë në luftën e vendit tim. Cilat janë përvojat tuaja gjatë kësaj kohe?
Është vështirë për mua t'i përmbledh të gjitha përvojat e mia në një intervistë të shkurtër, por roli im kryesor ka qenë: unë iu bashkova UÇK-së në Elshan, pastaj u transferuam në Krumë të Shqipërisë, ku punova për pak kohë në spitalin fushor norvegjez, i cili udhëhiqej nga Norëegian Aid Council dhe UÇK-ja, pastaj jam nisur përpjetë në malin e Pashtrikut, ku krijova një ekip të vogël kirurgësh në një shpellë vetëm 300 metra larg vijës së parë të frontit dhe pozicioneve serbe.

Ju keni shkruar një libër për këto përvoja. Ky libër ka tërhequr vëmendjen e filmbërësve. A është kjo e vërtetë?
Po, është e vërtetë. Ne kemi një producente, e cila është fituese e çmimit "Oscar", emri i saj është Eva Orner, ajo fitoi çmimin "Oscar" për dokumentarin më të mirë në vitin 2008, me dokumentarin e saj "Taxi to the Darkside". Tema e

këtij dokumentari është për luftën në Afganistan, ku tregon vdekjen e të burgosurve afganë në duart e ushtarëve amerikanë. Ajo po ashtu ka bërë edhe shumë filma të tjerë.
Eva Orner do ta bëjë këtë film bazuar në librin tim. Ajo po bisedon me disa regjisorë të njohur të Hollivudit, të cilët ende s'mund t'i bëjë publik, si dhe disa aktorë shumë të mëdhenj me siguri do t'i bashkohen këtij filmi. Njëri prej tyre është Sam Ëorthington, i cili tash së voni përfundoi xhirimet e filmit "Clash of the Titans" dhe ka luajtur po ashtu edhe në filmat "Terminator Salvation" dhe "Avatar".

Ai luan rolin kryesor në "Avatar"?
Po, ashtu është. "Avatari" është njëri ndër filmat më të suksesshëm të të gjitha kohëve. Ai ka shitur më shumë bileta se "Titaniku".

Si mendoni, kur do të jetë gati ky film?
Plani është që ky film të përfundojë nga mesi i vitit 2011, ku pritet të jepet premierë gjatë verës së vitit të ardhshëm. Për momentin janë duke u zhvilluar biseda me skenaristë të ndryshëm, po ashtu skenaristë të njohur si skenaristi i filmit "Black Haëk Doën", pra janë njerëz shumë të mirë, të cilët po punojnë në këtë projekt. Pasi komuniteti shqiptar në Amerikë dhe vendet e tjera kanë dëgjuar për këtë lajm, kemi marrë shumë oferta për para, për financimin e filmit. Po ashtu kam oferta nga shumë kosovarë të rinj, përfshirë këtu edhe Mehmetin, me të cilin kam qenë në front, që dëshirojnë të luajnë në këtë film. Ka shumë aktorë të rinj në Kosovë, të cilët janë të gatshëm të luajnë.

Z. Jurisevic, a do të zhvillohet ngjarja e filmit në Kosovë?
Rrëfimi do të nisë në Kukës, në Shqipëri, sepse roli im i parë ishte si kryekirurg në spitalin e Kukësit dhe isha përgjegjës për 150 mijë refugjatë. Pastaj pas disa problemeve me zyrtarët lokalë në Kukës, të cilat unë i përshkruaj në libër, ku përfshihet shumë korrupsion dhe aktivitete kriminale, më pas u ngjita së bashku me UÇK-në në mal t'i ndihmoj jo vetëm ushtarët, por po ashtu edhe refugjatët, të cilët iknin nga forcat serbe përgjatë vijës së frontit për në Shqipëri.
Pra, libri nis në Kukës, pastaj vazhdon me udhëtimin tim në Elshan, Krumë dhe përfundon me vijën e frontit në malin e Pashtrikut. Unë po ashtu kam patrulluar me UÇK-në në prapavijën e forcave serbe, për t'i marrë kosovarët e plagosur dhe ushtarët e plagosur.

Të kthehemi në Kosovë, a njiheni me zhvillimet më të fundit këtu?

Po, është një shqetësim, unë kam luftuar në Kosovë dhe jam larguar prej saj ditën që përfundoi lufta, me shpresën se brenda disa viteve atje do të ketë paqe dhe harmoni dhe një pavarësi formale që do të njihej nga të gjitha shtetet.
Pas dhjetë vjetëve Kosova është shtet i pavarur, por një pavarësi e vështirë për shkak të rezistencës së Serbisë, e që nuk është vetëm Serbia, por edhe Rusia dhe disa shtete të tjera. Por mendoj se ndoshta për dikë 10 vite janë shumë, por pas një lufte aq të tmerrshme, dhjetë vjet nuk janë një kohë shumë e gjatë. Shpesh duhet të kalojë një gjeneratë për të pasur një paqe të qëndrueshme. Mendoj se pas dhjetë viteve Kosova do të jetë një shtet i rangut evropian.

Craig, keni plane që ta vizitoni Kosovën?
Do të doja ta vizitoja Kosovën. Kam nevojë t'i shoh malet e Kosovës, që dukeshin të mira me sy, por edhe më të bukura në kohë lufte. Më pëlqen ta vizitoj Prishtinën dhe prej aty ku isha në luftë në majën e Pashtrikut mund të shihja paralagjet e Gjakovës, por për fat të keq kishte bombardime gjatë tërë kohës dhe s'kam mundur ta shoh mirë. Do të kisha dëshirë t'i vizitoja këto qytete për të parë se si janë ndërtuar dhe se si njerëzit janë duke jetuar të lumtur. Por do të më pëlqente t'i vizitoj po ashtu edhe kafeteritë e Prishtinës.
Kjo ishte pyetja ime e fundit, Z.Jurisevic dhe dëshiroj të të falënderoj që keni luftuar për vendin tim!
Faleminderit, është nder për mua. Kur u nisa për Kosovë, s'e kisha ndërmend të luftoja për njërën anë apo tjetrën, qëllimi im kryesor ishte t'i ndihmoja njerëzit që po vuanin dhe në atë kohë ishin refugjatët kosovarë, ata ishin dëbuar nga shteti i tyre si kafshë, por këta njerëz meritojnë mirënjohje, edhe UÇK-ja vlen të nderohet, por po ashtu edhe njerëzit e tjerë që punuan si vullnetarë, që punuan me refugjatët, siç ishin shumë organizata të OKB-së dhe Kryqi i Kuq.

Craig, e dini se jeni i mirëseardhur këtu në Kosovë?
Është interesant, mbiemri im "Jurisheviq", është mbiemër tipik jugosllav, nëna ime është sllovene, ndërsa babai, australian. Unë së pari e konsideroj veten australian, kështu që mbiemri im nuk ndikon në atë se kush jam në të vërtetë dhe çfarë bëj. Gjithmonë kanë qenë disa shaka me komandantët në vijën e frontit, "ja ku është një kirurg që punon për UÇK-në, me mbiemrin Jurisevic".
Z.Jurisevic, ju po ashtu keni zemër shqiptari.
Ju faleminderit!

# LAURANT BICA, NXJERRË NGA ARKIVAT E STAMBOLLIT, ÇËSHTJEN ÇAME-TEK FRASHËRIT

Studiuesi: "Rinia shqiptare që studion në Stamboll, duhet të bëjë kërkime për këto figura që njihen ende pak"

**"Naimi në Kostandinopojë", të panjohurat e jetës së rilindasit**

"Naimi në Kostandinopojë". Kështu titullohet botimi në dy vëllime i autorit Laurant Bica, Doktor i Shkencave Filozofike. Autori ka gërmuar për një kohë të gjatë sa në terrenin e viseve shqiptare, po aq edhe në arkivat e bibliotekave, brenda vendit e sidomos në Stamboll. Ky studim është një hallkë e fortë në zinxhirin e gjatë të kërkimeve për figura të historisë e të Rilindjes sonë Kombëtare. Duke trajtuar në dimensione, të panjohura deri në fund, figurën e Naimit, dr.Bica ka pasuruar edhe të dhënat për figura të tjera kombëtare me të cilat Naimi kishte miqësi, korrespondencë dhe veprimtari të përbashkët si Hasan Tahsini, Gjerasim Qiriazi, Kristo Luarasi, Petro Nini Luarasi, Rauf Leskoviku etj. Naimi paraqitet në dritën e përpjekjeve me karakter politik, ndërthurur me veprimtarinë e tij letrare dhe vjen në një optikë të shumëfishtë, jo vetëm nhga këndshikimi vendas, por edhe i hulumtuesve të huaj turq, persë e grekë. Autori ka përfituar shumë edhe nga bisedat me albanologë të huaj amerikanë, francezë, japonezë. Libri sjell më shumë informacion për Naimin, që pak e njohim si nëpunës të shtetit osman në Ministrinë e Arsimit për censurën. Ky botim skrupuloz ndriçon nëpërmjet figurës dhe aktivitetit të rilindasit, aspekte të historisë sonë kombëtare që dremisnin në arkiva dhe qëndronin të kyçura në mendjet e njerëzve, që i kanë jetuar pa patur mundësi t i transmetojnë.

**Bibliotekat e Stambollit**

Gojëdhana çame na sjell fakte të veprimtarisë së vëllezërve Frashëri në Çamëri, gjë që në literaturën historio-gjeografike për të tre bashkërisht nuk e ndeshim. Studiuesi Dr. Laurant Bica sjell rrëfimet e gjalla të dëshmitarëve të fundit., njëra prej tyre, Bide Çeço, që rrojti rreth 120- vjet dhe vdiq aty nga viti 1980.

Vëllezërit Frashëri kanë qenë të tre në shtëpinë e Çeçajve në qytetin e Filatit. Kjo "relikte e gjallë" deri në kohët tona nga koha e Rilindjes Kombëtare, kujtonte ardhjen e tyre, bisedat me të zotët e shtëpisë për çështjen atdhetare etj. Plakës i kujtoheshin sikur t i kish përpara Abdyli me flokët e tij të dredhur, Samiu fjalëpakë e me vështrim të menduar. Ndërsa për Naimin mbante mend porosinë e Abdylit, dhënë grave të shtëpisë që t i jepnin një enë të veçantë për të ngrënë dhe rrobat e shtresat që t i vinin për të fjetur, t i digjnin më pas, sepse ai vuante nga tuberkulozi, sëmundje e pashëruesh me në atë kohë. Një informacion të ngjashëm, studiuesi Laurant Bica ka marrë edhe nga goja e Hane Zenelit (Fetahu), që rron edhe sot.

**Abdyli: Epiri është Shqipëri. Lexoni lashtësinë"**

Abdyli ka një veprimtari të dendur për Çamërinë. Në krye të memorandumeve mbarëshqiptare, të drejturara Fuqive të Mëdha, ku ngrihej me forcë çështja çame, figuronte emri i tij. Në bisedimet e zhvilluara me qarqet greke në vitet 1877-1878, ai nuk bëri asnjë hap prapa për mbrojtjen e interesave kombëtare në Vilajetin e Janinës në çamëri. Nuk lejoi në bisedimet me përfaqësuesit grekë E. Mavromati dhe S. Skulidhi të prekej qoftë edhe një centimetër e drejta çame. Se sa me zjarr e mbron çështjen e trevave tona të Jugut, që pretendonte Greqia, e tregon përmbajtja e vetë memorandumit dërguar Fuqive të Mëdha, pas një udhëtimi diplomatik në Evropë. "... Dihet se populli shqiptar është më i vjetër se populli grek, dihet se Epiri në kohët e lashta ka qenë një nga pjesët përbërëse të Shqipërisë dhe se këtë vend. Dëshmitë e historianëve më të shquar të lashtësisë, Herodotit, Tukididit, Strabonit provojnë plotësisht këtë të vërtetë historike, ndërsa veprat e gjeografëve më të mëdhenj të sotëm si F. Pukëvillit dhe L. Hahnit përforcojnë dëshmitë e autorëve të vjetër. Një nga pretendimet asburde të paraqitura nga grekët është se banorët e Janinës dhe të Nartës, vetëm një pjesë e tyre), meqenëse përdorin gjuhën greke, duhen konsideruar të kombësisë greke. Por popullsia e Epirit përbëhet prej aftro 650 mijë vetash dhe pjesa që sinjalizohet se flet greqisht, arrin numrin relativisht të parëndësishëm prej 74 mijë banorësh, bile kjo veçori shpjegohet jo me origjinën e tyre greke, por me mungesën deri diku në një kohë të një alfabeti shqip dhe sidomos me efektin e pashmangshëm të fqinjësisë dhe të marrëdhënieve të përditshme tregtare...."
Ndërsa Samiu, vëllai i vogël, dha një ndihmesë të shquar veç aktivitetit konkret, sidomos në fushën e letrave për çështjen çame. Ai e pasqyroi atë pothuajse në të gjitha veprat e tij. Një vend nderi i dha asaj në "Fjalorin Enciklopedik të Histo-

risë dhe Gjeografisë". Siç tregon shkrimtari dibran, Haki Stërmilli, kur censura osmane i kërkoi të hiqte nga fjalori i tij 6-vëllimësh zërat për Shqipërinë, se ndryshe nuk do t i botohej, atëherë Samiu kërcënoi se do t i digjte të 6 vëllimet po të hiqej qoftë edhe një fjalë për Shqipërinë. Në këtë fjalor ai flet për qytetet e ndryshme të Çamërisë, historinë e saj, për zakonet, traditat, lashtësinë.

**Shqipja një rrënjë, çamërishja dëshmi arkaike**

Shqipja është një rrënjë sipas Samiut. Dialekti çam është një dialekt i cili më tepër se kushdo i ruan edhe sot e kësaj dite elementet arkaike të shqipes. Samiu tërheq vëmendjen edhe në faktin se nuk u shkrua gjuha shqipe dhe për këtë kritikon: ...Po Ptolemenjtë q ishin fjeshtë nga Çamëria...që zgjuanë diturit e gjuhën e greqvet n Aleksandrie, qysh nuk e menduanë edhe një herë për gjuhën e tyre, t i bënin një palë shkronja..."
Duke folur për kufijtë e Shqipërisë, Samiu në librin e tij të botuar më 1899 do të shkruante: "Shqipëria është një copëzë e sinisisë së Ballkanit në juglindje të Europës. Ka zënë mesin e anës së Perëndimit t asaj sinisije, duke zgjaturë mbanë detit Adriatik e detit Jonës, që nga shkalla 42, gjer në Mëngët (Gjirin-L.B.) t Artesë më poshtë shkallësë 39 gradë Kufit e jugësë kthehen prapë drejt veriut me lumët t Artesë e me kufit të Greqisë gjer në Zhigo. ...Shqipëria nga sipërfaqja e saj është afro 80 000 kilometra të kapërcipta (katrorë)." Duke përshkruar viset e Shqipërisë, Samiu thotë për Çamërinë "Bregoret e Çamërisë të mveshura me ullinj e kopshtat e portokallevet e të limonjet janë pa shok..."
Naimi me tuberkuloz kërkon armët për Çamërinë
Ndërsa Naimi në vitet 1872-1874 i bariti cep më cep trevat çame dhe nuk është e rastit që në poemën e tij "Bagëti e Bujqësi" ai do të shkruante i frymëzuar: "Dallëndyshe bukuroshe/ Eni vjen prej çamërie/ Me këto mijëra fjalë/ E me gluhë Perëndie..." Më 1897 kur ishte i sëmurë dhe rrallë ngrihej, një ditë që mori vesh se ushtria greke ishte shtyrë thellë në Çameri, gjatë luftës me Turqinë, Naimi thirri gjithë të afërmit, i ftoi të niseshin, se ai vetë do t u printe me armë për të mbrojtur vendin. Për te tre vëllezërit Frashëri, çështja çame ishte e shenjtë sepse kishte të bënte me Kombin.

**Sami Frashëri**

Greqet, të cilëtë lirin e tyre edhe mbretërinë që kanë sot e kanë fituarë me gjakt të shqiptarëvet të Boçarit, të Xhavellëse, të Mjaulit, e të tjerë trima shqiptarë,

ata grekër që edhe sot ruajnë rrobatë, fustanetë, kallcetë, opingatë, valletë, e këngët e shqiptarëvet, ata janë më të keqt e armikëvet të Shqipërisë.

**Samiu dhe Naimi sipas burimeve osmano-turke**

Samiu është jo thjesht një majë e kulturës turke apo shqiptare, është majë e kultures botërore. Eshtë quajtur një akademi, monument i punës së palodhur mbinjerëzore, i personalitetit më punëtor të këtij vendi (d.m.th. Turqisë). Sidomos është çmuar vepra e tij "Kamus ul alam" (Fjalori i botës- i historisë e gjeografisë). Enciklopedia e tij 6-volumëshe si një përmendore e madhe e kulturës për të cilën iu deshën plot 12 vjet punë, duke punuar 12-14 orë në ditë. Njeriu i sotëm habitet se si ia doli dot mbanë, që të shtruante 5000 faqe me mjetet dhe mundësitë e atëhershme, punë e cila, qoftë atëherë e qoftë sot realizohet nga akademi e institute të tëra, nga njerëz të kualifikuar vite me radhë. "Samiu,- thotë autori turkolog nga Kosova, Hasan Kaleshi, i bëri vetë, pa bashkëpunëtorë, pa administratë, pa sekretare, madje i shtrënguar të bënte vetë edhe korrekturat.

**Modestia e Samiut lë jashtë enciklopedisë Naimin**

Sami Frashëri, emrin e Naimit nuk e futi në Eciklopedinë e vet 6-vëllimëshe. Ai futi Hasan Tahsinin, vëllanë e madh, Abdylin dhe veten. Sipas autorit, dr. Laurant Bicës, ndofta ka qenë droja e Samiut, edhe pse Naimi ishte një figurë e njohur në kryeqytetin osman të asaj kohe. Ndërsa me Abdylin dhe Hasan Tahsinin puna ndryshonte, sepse ata kishin vdekur dhe njiheshin si personalitete të spikatur në lëmin e politkës apo të arsimit e të shkencës."Të flasësh për Naimin si për një orientalist është kryekëput gabim. Ata mëkoheshin si intelektualë që në vogëli me tri-katër gjuhë zyrtare të perandorisë si osmanishtja, arabishtja, persishtja dhe greqishtja, duke thithur nektarin mijëravjeçar të këtyre gjuhëve", thotë studuesi dr. Bica.

**Enciklopedia islame mbi Mehmet Naim Beun**

Është i vetmi vend në literaturën turke, ku del rregullisht në çdo botim emri i poetit tonë kombëtar, Naimit. Por me një veçori, nën titullin, Mehmet Naim Bej,

si e ka përdorur në Turqi. Autori i zërit "Islam Ansiklopedisi" (Enciklopedia islame) vol. I të botuar në Stamboll më 1942 ka qenë orientalisti gjerman Karl Sus haim, që ndër të tjera shkruante në letërkëmbim me dr. Imbarhim Temon se "Do të ishte majft i dobishëm edhe për mua, letërkëmbimi që keni pasur me Naim Beun dhe Shensedin Sami Beun, sepse këta janë njerëz shumë të mëdhenj dhe shumë të famshëm." Sus haim shkruante për veprën "Mësimet" të Naimit: "Kjo vepër është hartuar për rininë e pjekur shqiptare dhe përmban kallëzime të huajtura prej Ungjillit dhe Kur anit dhe prej mitologjisë. Naimi pati qëllim me shartue ideale kombëtare sipër ndjenjave fetare, për të siguruar kështu bashkimin e shqiptarëvet në lëmin e kombësisë".

"Naimi, Samiu, Hoxha Tahsini janë tri personalitete të përbashkëta si për shqiptarët ashtu edhe për turqit. Ata janë sa iluministë të shquar osmanë, po aq edhe shqiptarë".

# LIBRI “MESDHEU” NË SHQIP

“Mesdheu”, djepi ku lindën qytetërimet e mëdha hegjemoniste të të gjitha kohërave, aty ku historia e njerëzimit për shekuj të tërë shkroi faqet më emocionuese e të dhimbshme mbetet gjithnjë një vend për t’u studiuar. Një afresk të shkëlqyer të Mesdheut e gjejmë në librin me të njejtin emër, të historianit të madh francez Fernand Braudel, i botuar vetëm pak ditë më parë me një përkthim të Mirela Kumbaros. Përtej kronologjisë libri sjell për lexuesin shqiptar me një gjuhë të përkryer, Mesdheun me gjithë zakonet, migrimet, natyrën shpirtërore të banorëve të këtij vendi të mrekullueshëm, unik mbi Tokë.
Mirela Kumbaro “Ai e sheh historinë jo thjesht si histori, por si socio-histori, gjeo-histori, ekonomi historike. Ai e vendos historinë në një mjedis të caktuar, duke e parë në të gjithë elementet e vet. Ai sheh tema të ndryshme të jetës mesdhetare të shirita në të gjitha kohërat. Brodel na e sjell Mesdheun në aspektin e klimës, Bujqësisë, trashëgimisë kulturore fesë, por, edhe disa pika kulmore të këtij pellgu si Roma, Greqia e Lashtë, Venecia, që është dhe kapitulli më i mrekullueshëm i këtij.”
Libri i Fernand Braudel, që u bë i famshëm, pikërisht me këtë veshtrim të ri të historisë, është një vepër e papërsëritshme me vlerë kulturore që të intrigon me endjen e lirshme mes kujtesës, ambjentit dhe kulturës shpirtërore.

**Vitrina e librit në Floart-Press**

1.
Vitrina e librit celet kete jave me nje rrefim tejet interesant te Barbara Bradford,,, “Nje vend ne zemren tende”, nje roman i cili rrefen per reporteren 30-vjecare valentinen e cila humb pergjate nje sherbimi ne ks te fejuarin e saj Tonin edhe ai fotoreporter. Dhimbja per zhdukjen i krijoi nje përshtypje te thelle ne shpirt, por edhe shume dashuri dhe nje seri kujtimesh te ëmbla lozonjare, ndonese here heres trishtuese. Ne kete det genjeshtarsh Vali duhet te mbahet e forte, duhet te tregohet e ashper per te gjetur ate qe kërkon... "Vetmia e numrave prim" eshte romani qe sjell Paolo Giordano, i cili fitoi per here te pare çmimin Strega... ketu ai rrefen historine e alices 7 vjecare e cila e urren shkollen e skive, por i ati e detyron te shkoje...nje dite me mjegull te dendur ajo ka ftohte, edhe qumeshti qe ka pire i rendon ne stomak...."Asgje me rendesi" eshte nje tjeter titull qe ser-

viret per lexuesin shqiptar nga Justine Levy... Se dija ende qe braktisja e tij ishte gjeja me e mire qe mund te me ndodhte, si mund ta dija? Ai ishte jeta ime, pa te une nuk ekzistoja...Per ty ka thene zemra “kërkoni fytyren e tij, fytyren tende o zot, une po kerkoj. Mos ma fsheh fytyren tende, mos e largo me zemërim sherbetorin tend, keto vargje gjenden te librin e Josepf Ratzinger Benedikti XVI, "Jezusi i Nazaretit". I vetmi botim shqiptar per kete fundjave eshte ai Valbona Karakacit, e cila vjen me himnin kombëtar te shqiptareve….

2.

"Dashuria e Erika Evaldit", "Bashke me eren", "Nje grua e vertete", "Stuhi dashurie", jane disa nga romanet qe serviren per lexuesit e Floart-Press-it kete jave....

Duket se vitrina e librit kete fund viti eshte e pushtuar nga romanet roze. "Bashke me eren" eshte njeri prej tyre, qe ka per autor Margaret Mitchell, nje roman magjepses dhe i paharrueshem, nje liber i shquar dhe spektakolar qe nuk do te harrohet…cilesohet si nja nga romanet me te bukura, i cili eshte perkthyer ne me shume se 40 gjuhe te botes dhe numeron dhjetra milione kopje te shitura... historia vjen rrotull Scarlet O'Hares gruas se re dhe te bukur, tekanjoze dhe te pacipe, protagonistja e cila i perball mundimet me shpirt pushtues. Stefan Cvajg vjen me "Dashuria e Erica Evaldit", nje vajze qesharake plot endrra e cila zbulohet me te gjitha dobesite e saj ne roman. "Stuhi dashurie” vjen nga Johanna Lindsey, askush nuk mund ti beje balle Samanta Kinglit, krenare dhe e pamposhtur, pervec banditit Henk Cavez, i cili eshte i fiksuar se do ta mposhte zemren e bukuroshes krenare. "Nje grua e vertete “ eshte romani qe servir Barbara Ttaylor Braddford. E per ta mbyllur vitrinen edhe per kete jave kemi antologjine e poezise boterore, ku ju do te mund te gjeni 40 poete dhe 16 nobeliste

**REPORTAZH:**

# "PËRSHTYPJE, MBRESA DHE KUJTIME PËR POPULLIN DHE KOSOVËN E PAVARUR"

Dardania e lashtë , shteti i ri i Kosovës, ky vend i moçëm, ka përjetuar një simbiozë me krenari, një histori madhështore, heroike, burrërore dhe të mbuluar me plotë lavdi, sa edhe me vuajtje, sakrifica të pashembullta, me luftëra të përgjakshme dhe me viktima të panumërta, në mbrojtje të vatanit të tij të shenjtë, në emër të jetës dhe të lirisë. Ky popull martir ka qenë e mbetet për të gjithë vendet e botës, një shembëlltyrë e pakrahasueshme e trimërisë, guximit, e rezistencës, e vetëvendosjes dhe e mbijetesës shekullore, për të ruajtur mëvetësinë, zakonet, traditat, gjuhën e të parëve të tyre, autoktoninë, për të mbetur tërë jetën dardan, ilir, shqiptar, kosovar.

Këtë popull bujar, fisnik dhe paqedashës, me rastin e shpalljes së pavarësisë dhe të krijimit të shtetit më të ri në rruzullin tokësor, po e admiron e gjithë bota përparimtare, dhe po solidarizohet, duke lidhur edhe marrëdhënie diplomatike të shumta.

Për Shqipërinë, për popullin shqiptar, për shqiptarët e diasporës dhe për të gjithë kombin, shpallja e pavarësisë së Kosovës, ishte një ngjarje madhore e jashtëzakonshme në historinë e kombit. Ishte krenari, mburrje dhe gëzim i papërmbajtshëm, e cila u shpreh me manifestime madhështore nga të gjithë dhe kudo.

Diaspora shqiptare në Sh.B.A. ( K.K.Sh.A., L.C.Sh.A., shoqatat, organizatat dhe komunitetet fetare), e ka përkrahur dhe mbështetur në vazhdimësi, pa ekuivokë, në të gjitha format, në çdo mënyrë dhe në çdo kohë, pavarësinë e Kosovës, duke bërë mitingje të organizuara pranë OKB-s, mbledhje, takime në trevat shqiptare të Ballkanit, me përfaqësues të lartë të ShBA-ve, senatorë dhe deputetë. Përmendim mitingun mjaft popullor të diasporës shqiptare të Amerikës, që u bë së fundi më 10 / 12 / 2007 para ndërtesës së OKB-s, ku u mblodhëm mbi 5 mijë shqiptaro-amerikanë dhe me flamuj shqiptarë dhe amerikanë në duarë, përmbi 4 orë, kërkuam me ngulm shpalljen e pavarësisë së Kosovës. Në këtë kuadër edhe Akademia Shqiptaro-Amerikane e Shkencave në Nju-Jork, ka qenë nga inisiatorët, që ka mbështetur konferencën

e Rambujesë në përkrahje të delegacionit kosovar, si dhe ka mbajtur konferencë shkencore për t'u solidarizuar dhe inkurajuar pavarësinë e Kosovës, drejtuar nga sekretari shkencor, Dr. N. Shehu..

Dita e shpalljes së pavarësisë së Kosovës, 17 Shkurti 2008, ishte kurorëzimi i sakrificave më solemne, më historike, më madhështore, më sublime, të popullit më të vjetër në Europë, më vital, liridashës, patriot, bujar, fsnik dhe me tradita pellazgjiko-dardano-ilire, që dijti ta mbrojë, ta meritojë dhe ta fitojë lirinë dhe pavarësinë e shtetit të vet. Sot buçet dhe thërret me plotë entuziazëm, krenar dhe i legjitimuar një komb i tërë shqiptar, 15 milionë, në të gjithë botën: Rroftë Kosova e lirë- sovrane dhe demokratike.

Prishtina-populli i Kosovës, gjithë treva shqiptare në Ballkan 7,5 milionësh, e shpalli festë të madhërishme ditën e pavarësisë, ashtu siç e meritonte, ku një fishekzjarr i madh shkruajti në qiell të pastër të kryeqytetit " Kosova e Pavarur ", duke përshendetur gjithë botën, dhe një pastë e madhe e embëlsoi sheshin Skënderbe dhe bulevardin "Nënë Tereza". Ndërsa, njerëzit të mbështjellë me flamuj kombëtar, amerikanë dhe të B.E-së në duar, këndonin dhe hedhnin valle deri në mesnatë. Ndërsa, në Nju- Jork ,në këtë ditë të shenjtë, sheshin më të famshëm të botës ,TIMES SQUAR, e zotëronim ne , mbi 5 mijë shqiptarë për 4- 5 orë, të mbështjellë me flamur shqiptar dhe kosovar, me makina dhe në grupe, shetisnin nëpër shesh vetëm shqiptarë dhe policia vetëm na buzëqeshte. Dhe ky nder u bëhej vetëm shqiptarëve. Kjo ditë festohej edhe në shoqatën veterane " Vatra", ku shqiptarë të çdo moshe dhe treve, gëzoheshin, mbanin fjalime dhe dëfreheshin. Me këto realitete, ëndërrime mahnitëse marramendëse, jetonte çdo shqiptarë kudo në botë.



Me këto kujtime shumë të bukura dhe mjaft mbresëlenëse po jetonte dhe familja e jonë, këtu në Nju- Jork , kur nga Prishtina- Kosova e dashur na vjen një ftesë mjaft bujare, nga miku ynë kosovar, nga familja e z. Flori Bruqit, për të bërë një vizitë pune dhe miqësore, e përgatitur në bashkëpunim edhe nga një grup-pune mjekësh të institutit të mjekësisë së Prishtinës, që përkonte dhe përputhej për mrekulli edhe me tre mujorin e parë të shpalljes së Pavarësisë së Republikës së Kosovës.

Familja e jonë, dr. Namik Shehu, me detyrën e sekretarit shkencor të Akademisë Shqiptaro-Amerikane të Shkencave dhe të Artit në Nju- Jork, dhe Engjëllushe Shehu, pedagoge e histori-gjeografisë, më dt. 17 /03 / 08, u nisën nga vendi i tyre, nga Shqipëria, me plotë dëshirë dhe me mjaft kënaqësi, për të soditur për herë të parë, Kosovën tonë të ëndërruar prej vitesh, për ta shikuar nga afër dhe për t'u takuar me popullin e një gjaku, për të biseduar me mall dhe dashuri me miqtë tanë, për të admiruar sukseset e arritura dhe

për ta gëzuar edhe ne shtetin e ri kosovar. Në aeroportin e ri, komod, modest, por modern të Prishtinës, arritëm me aeroplanin Belear, mbas një udhëtimi të rëhatshëm prej 35 minutash, në një ditë të bukur plotë diell, zbritëm nga aeroplani dhe në aeroport na priste miku i ynë, z. Flori Bruqi. Mbas një përshëndetjeje dhe takimi mjaft vëllazëror dhe miqësor, si miq të vjetër, u sistemuam në makinën e tij të rehatshme dhe u nisëm drejtë Prishtinës. Rrugës, z. Flori, me kënaqësi, rrjedhshëm e me saktësi, na informonte mbi çdo gjë. Përpara nesh shtrihej e bukur dhe madhështore Fushë Kosova, e rrethuar me ndërtesa të bukura shumëkatëshe. Më tej na u prezantua lagja Dardania, ku lartësoheshin apartamente, ndërtesa zyrtare me godina të shumta, dhe ku parashikohet të ngrihet një ndërtesë madhështore mbi 40 katesh, kontribut i miqësisë të shteteve fqinjë, të Kroacisë, Shqipërisë dhe Maqedonisë. Në vazhdim na u prezantua instituti i Filologjisë, instituti i Albanologjisë dhe më tej shtrihej Kodra e Diellit, me një pamje mjaft piktoreske, dhe më pas u njohëm me ndërtesën e shtëpisë së ish presidentit të Kosovës, Dr. Ibrahim Rugovës, të shtëpisë së akademikut Rexhep Qosjes etj. Me këto përshtypje të këndshme, mbresëlënëse dhe me plotë kënaqësi, po hynim në kryeqytetin e Kosovës, Prishtina, e cila na u paraqit me një pamje mjaft të hijshme, me imazhin e një qyteti të madh, të populluar me mbi 7 qind mijë banorë, me rrugë të shumta, gjarpëruese, me të ngritura dhe të zbritura, të përzier me zhurmën oshëtimëse të makinave të shumta, ndërthurur me bulevardin e gjerë dhe të pastër "Nënë Tereza", ku ngrihej madhështore statuja e saj, e zbukuruar për rreth me pemë dhe me ndërtesa shumëkatëshe, e ndjekur nga parku dhe sheshi " Skënderbe ", ku lartësohej krenar statuja e heroit tonë kombëtar, Gjergj- Kastriotit Skënderbeut, hipur mbi kalë, që na shëmbëllente me sheshin "Skënderbeu" në Tiranë, të cilët i jepnin një pamje madhështore, mjedisit për rreth, si dhe nga mjaft sheshe, rrugë e ndërtesa dhe lokale të shumta, të shtrira dhe të përhapura në hapësirën e gjerë të kryeqytetit. Udhëtimi ishte shumë i këndshëm dhe ne ndjeheshim të gëzuar, të lumtur dhe të kënaqur që na u dha rasti dhe mundësia të vizitonim Kosovën, vendin e bekuar, të martirizuar dhe popullin e tij të mrekullueshëm. Me këto përshtypje shumë të mira dhe me mjaft përzemërsi, pritemi miqësisht në familjen e mikut tonë Flori Bruqi, nga e zonja e shtëpisë e nderuara Kumrije, ku e ndjenim veten të gëzuar, të lumtur, si shqiptari tek shqiptari, si në shtëpinë tonë. Mbas një pushimi të shkurtër dhe bisede midis miqsh, zoti F. Bruqi, në emër të grupit të punës, na njohu me planin e programuar të vizitës tonë të punës dhe të veprimtarisë disaditore, e cila ishte i ngjeshur me plotë aktivitete të ndryshme pune dhe shërbime, me udhëtime, me takime

mes miqsh dhe me vizita nëpër vende historike të Kosovës.

Veprimtaria e vizitës tonë ishte programuar të fillonte me një aktivitet kulturoro-letraro-shkencor qysh në ditën e mbërritjes, më dt. 17 / 05, ku do të organizohej një takim në sallën kryesore në katin e dytë të Institutit të Albanologjisë në Prishtinë, mbi promovimin e librit të poetit, shkrimtarit dhe intelektualit të nderuar z. Mr. sci. Flori Bruqit " Guxim Shqiptar ". Në këtë tubim intelektual serioz, merrnin pjesë mbi 80 personalitete të respektuar të institucioneve të ndryshme shkencore të Prishtinës, shkencëtarë, profesorë, doktorë, shkrimtarë, gazetarë, poetë, veprimtarë, studentë etj. Në këtë mbledhje, mua dhe Engjëllushen na prezantuan si të ftuar, familjarisht dhe zyrtarisht dhe më pas u takuam me shumë prof.Dr. të nderuar : Me Isuf Dedushaj, Bedri Zahitin, Gani Dragushin, Tahir Gjergjin, Mustafa Aliun, Abdullah Konushevcin, Nebih Bunjakun, Isa Bajçincën, Agim Vinçën, me gazetarin dhe poetin Naim Kelmendin, Fahredin Shehun, botuesin Abdullah Zenelin, Hasan Mujën, Xhafer Sylajn, poetin Nehat S. Hoxhën, Kadri Osmani-Manin etj, si dhe me pjesëtarë të familjes dhe të njohur të z. F. Bruqit.
Mbledhja filloi punimet në orën 13.30. Në presidium zunë vend organizatorët e promovimit të librit, recensenti prof. Abdullah Konushevci, redaktori i librit poeti Nehat S. Hoxha, autori i librit Flori Bruqi, dhe i ftuari i konferencës, dr. N. Shehu.

Seanca e punimit drejtohej nga një intelektuale e mirënjohur, mjaft e shkathët, përfaqësuesje zyrtare e informacionint të Këshillit Gjyqësor të Kosovës, moderatorja "Shqipja e Dukagjinit " -znj. Ajshe Qorraj-Ramadani, e cila me një prezantim serioz mbajti fjalën e hapjes dhe mbas përshendetjes dhe citimit të disa vargjeve, dha programin e takimit të promovimin të librit të shkrimtarit, Flori Bruqi : "Guxim Shqiptar ", të shoqëruar me biografinë e autorit. Më pas ftoi sekretarin shkencor të Akademisë Shqiptaro-Amerikane të Shkencave të Nju- Jorkut, dr. Namik M. Shehun, recensuesin e librit " Guxim Shqiptar ", që kishte ardhur i ftuar dhe posaçërisht të asistonte në këtë promovim nderi. Në fjalën e tij, në këtë mbledhje solemne dr. Namiku, tha : Kam respekt dhe kënaqësi t'ju përshendes në emër të kryesisë së Akademisë Shqiptaro-Amerikane të shkencave, në tremujorin e parë të pavarësisë të shtetit Tuaj të pavarur, të Kosovës tonë. Të përgëzoj dhe të uroj mr. sci. Flori Bruqin, për promovimin e librit të tij " Guxim Shqiptar ". T 'ju uroj Juve suksese në punën Tuaj fisnike dhe të begatshme. Më tej, në fjalën e tij, z. Shehu vlerësoi autorin si një intelektual të shquar, studiues, erudit dhe shkencëtar, dhe librin e tij si një vepër madhore, një punim kompleks historiko-letraro-shkencor me vlera të rëndësishme, me përmasa shumë

dimensionale dhe me interes të veçantë, që nderon Kosovën dhe kombin shqiptar. Më pas u recitua një poemë e poetit F. Bruqit. Ndërsa, linguisti i shquar, recensuesi tjetër i librit, prof. Abdullah Konushevci, mbasi bëri një përshkrim nderi, biografisë të mikut të ardhur nga Nju- Jorku, të dr. N. Shehut, u ndal mbi vlerat e veprës së shkrimtarit F. Bruqit , duke e cilësuar si një punim të përzgjedhur dhe nga më të mirat elektronike. Kurse redaktori i librit, poeti dhe shkrimtari i mirënjohur Nehat S. Hoxha, u shpreh me konsideratë se kjo vepër është një zbardhje e ndritur e çështjes kombëtare, dhe një sihariq i rrallë për lexuesin, për të gjetur një informacion të kamur në një vëllim të vetëm si ky. Moderatorja, zonja Ajshe Ramadani, mbas disa recitimeve vargjesh të zgjedhura, ju dha fjalën disa diskutantëve. Në diskutimin e tij, shkrimtari Naim Kelmendi, solli aktivitete nga z. Flori Bruqi, kurse gazetari Fahredin Shehu, e vlerësoi z. F.Bruqin si veprimtar të dalluar të shtypit elektronik. Ndërsa, në një seancë të veçantë,• znj. Ajshe Ramadani, lexoi përshendetjet, falënderimet dhe telegramet e urimit, që i kishin ardhur z. Flori Bruqit, me rastin e promovimit të librit " Guxim Shqiptar ", nga familja Kozeta dhe Qemal Zylo prej Nju-Jorku, Vasil Qesari nga Parisi, Kolec Traboini nga Bostoni, Vitore Leka nga Triesta, si dhe nga zotërinjtë Beqir Elshani, Shefqet Dibrani, Arif Molliqi, Gëzim Ajgeraj etj.

Në fund e merr fjalën autori i librit, z. F. Bruqi, i cili me respekt dhe konsideratë përshendeti dhe falënderoi pjesëmarrësit, organizatorët e mbledhjes, si dhe diskutantët, për vlerësimin që i bënë veprës të tij. Ai mbajti qëndrim kritik, edhe ndajë ndonjë mendimi jo korrekt. Në fund shprehu kënaqësi për mikun e tij, që i erdhi posaçërisht nga Nju- Jorku.

Takimi u mbyll me përshendetje dhe duartrokitje për autorin, duke e vlerësuar me meritë, jo vetëm si autor i librit, por si një intelektual i nderuar, si studiues, shkrimtar dhe shkencëtar. Më pas u bë shpërndarja e librit "Guxim Shqiptar", pjesëmarrësve, dhe pastaj u ftuan të gjithë për të marrë pjesë në drekën bujare të familjes Bruqi, në lokalin " DRURI ".

Familja Bruqi, për nder dhe respekt të miqëve, shokëve dhe pjesëmarrësve në konferencën letrare të promovimit të librit " Guxim Shqiptar ", shtroi edhe një drekë pune -bujare, miqësore dhe familjare, në restorantin serioz " Druri ", në Prishtinë, për kënaqësi, për muhabet dhe për të vlerësuar mbi 50 të ftuarit. Dreka kaloi mjaft e gëzuar, me ngrënie dhe pirje, me biseda miqësore dhe familjare dhe me shakara shoqërore. Zoti Flori bashkë me motrën e vet, ëmbëlsonte tavolinat me sajdisje dhe me biseda . Ndërsa, të tjerë, grupe grupe kuvendonin me njëri-tjetrin. Dr. Dedushaj mbante gjallë bisedën me tregimet e tij interesante. Zonja Kumrije, si e shtëpisë, bisedonte

me mikeshën e saj më të re, zonjën Engjëllushe dhe me zonjat e saja për rreth. Kurse moderatorja, zonja Ajshe, u jepte gjallëri bisedave, ndërsa mua familjarisht më respektoi me romanin e saj " Plaga e mallit ". Dreka u bë edhe më e gëzuar me pjesëmarrjen në biseda të linguistit Abdullah Konoshevcit, poetit të nderuar Nehat S.Hoxha, të shkrimtarit, botuesit të "Buzukut", z.Abdullah Zenelit, z. Mustafë Berbatovcit, të mikut të tyre N. Shehut dhe të pjesëtarëve të tjerë. Me plotë gëzim, muhabete, me të qeshura dhe shaka dhe me gaz e hare, u kaluan dy orë, në një drekë mjaft të këndshme dhe me kujtime të paharruara. Më pas, me një grup dashamirës u pinë edhe kafetë e drekës. Ndarja e gëzuar dhe shumë miqësore la mbresa të pashlyeshme midis nesh. Më pas familja Shehu, e shoqëruar nga miqtë, me kërkesën e intelektualit magjistrit z. Kadri Osmani - Mani, bëri një vizitë në shtëpinë e tij. Atje u njohëm me njerëzit e familjes dhe në konfidencë z. Kadriu na vuri në dijeni me veprimtarinë e vet patriotike, me sakrificat dhe vuajtjet në burgimin serb 24 vjeçar, me aktivitetin e tij si redaktor i revistës "Shqipëria Etnike", si dhe me veprat e tij letrare, disa prej të cilave na i dhuroi, në shenjë miqësie dhe si kujtim. Ai na dërgoi mbas disa ditësh edhe një E-Mail në Nju- Jork, në shenjë mirënjohjeje dhe respekti, të cilit ju përgjigjëm me respekt.

Ditën e parë, mjaft të këndshme të programit dhe të ardhjes sonë në Kosovë,e mbyllëm me biseda familjare dhe miqësore me familjen e z. Flori Bruqit, në shtëpinë e tij mikpritëse. Në u njohëm me familjet tona, u miqësuam edhe më shumë dhe shkëmbyem dhurata dhe libra me njeri-tjetrin. Unë, i dhurova në shenjë kujtimi dhe miqësie, botimet e mia dhe disa numra të revistës "Dituria". Ndërsa z. Flori me kënaqësi më bëri peshqesh mjaft libra të tij, si poezi, romane, shkrime shkencore etj. Shkëmbyem mendime mbi familjet tona . U njohëm me veprimtarinë e tij intensive, me botimet e shumta dhe me bisnesin mjaft të suksesshëm. Zonja e tij, e nderuara Kumrie, administronte me nikoqirllëk dhe me mjaft kujdes jetën familjare dhe ne na afroi një miqësi të sinqertë dhe shumë dashamirëse. Djemtë e shtëpisë, Graniti dhe Diamanti, ishin mjaft të dashur, të sinqertë, të qetë dhe familjar. Të dy stomatologë, njëri klinicist dhe tjetri laborant dhe njohës të disa gjuhëve të huaja. Graniti ishte i martuar dhe kishte tre fëmijë. Me vajzën e madhe, Erikën, e cila ishte mjaft e zgjuar, e afruar dhe e dashur, u njohëm më nga afër, ndërsa me dy fëmijët e tjerë, Elisën dhe Rronin, bashkë me zonjën Blertën, nuk i takuam se kishin vajtur në Kanada tek gjyshërit. Ata përbënin një familje të lumtur, jetonin në harmoni të plotë, në një shtëpi të kompletuar, moderne dhe shumë të bollshme. Bisedat tona ishin mjaft familjare, miqësore dhe

rridhnin si lumë, duke u informuar mbi gjithçka. Mbi jetën në Kosovë, mbi ndryshimet e arritura dhe mbi sukseset për të ardhmen. Shikonim lajmet në TV, ku flitej për Kosovën, për Shqipërinë, dhe kënaqeshim për përparimet e vendeve tona. Engjëllushja dhe unë, ndjeheshim të kënaqur, të lumtur dhe të gëzuar në këtë familje intelektuale, bujare, fisnike shqiptare-kosovare dhe me plotë tradita kombëtare.

Të nesërmen e dt. 18 / 05 /08 , mbas një mëngjesi me muhabet të këndshëm dhe me një gatim special dhe me plotë shije, të përgatitur enkas për miqtë nga amvisja e shtëpisë, zonja Kumrie, dhe mbas një kafeje ekspresi, në bisedën familjare e mori fjalën drejtuesi i grupit të punës, z.Flori, për të na dhënë shpjegimet e zbatimit të mëtejshëm të programit të ditës, ku do të kryhej një vizitë pune dhe shërbimi nga ana e të ftuarve dhe një ekskursion i gjatë nëpër vendet më historike dhe të lavdishme të Kosovës. Si ekip i kompletuar, ne u takuam përpara Institutit Kombëtar të Shëndetit Publik në Prishtinë, dhe rreth orës 9.30, nisemi në mënyrë të organizuar, katër familjet tona, të përbërë nga z. Floriu me zonjën Kumrie, dr.Namiku me Engjëllushen, prof. Dr. Isufi me zonjën e tij, Dedushaj, dhe me djalin, prof.Dr. Bedriu me zonjën e tij, Zahiti, për të vazhduar udhëtimin e planifikuar. Dalim nga Prishtina, kalojmë nëpër Fushë Kosovën e gjerë dhe të bukur dhe drejtohemi për në krahinën e Drenicës, që zë 6 % të sipërfaqes së Kosovës, dhe përbëhet prej 2 komunave, ku jetojnë 15.700 ekonomi familjare. Kalojmë nëpër komunën e Drenasit dhe pastaj marrim rrugën për në Prekaz, në një nga komunat e përmendura të Drenicës, me 3800 banorë dhe nga më luftarakët e Kosovës, si ndaj perandorisë Osmane dhe të Serbisë, që ka dhënë 109 dëshmorë, dhe është vendlidja e udhëheqësit të UÇK, heroit kombëtar, Adem Jasharit. Ne po shkonim me shumë interes, me mjaft kurreshtje dhe të kënaqur për të parë, kujtuar dhe vizituar vendin e nderuar të heroit legjendar të Kosovës martire, kompleksin e famshëm memorial të Adem Jasharit, të babë Shabanit , të 44 pjestarëve të familjes së tij, që ranë heroikisht në luftë për Atdheun, lirinë e vendit dhe për pavarësinë e Kosovës.

Ekipi i grupit tonë, mbas një udhëtimi me plotë mbresa dhe kujtime, afrohet me respekt, me konsideratë me emocion dhe me përulje pranë kompleksit përkujtimor “Adem Jashari “, ku bëjnë roje në vazhdimësi, dy ushtarakë me uniformë zyrtare, dhe përshëndet memorialin me nderime, dhembsuri, dashuri dhe me përulje koke, duke mbajtur edhe një minutë heshtje. Në ballë të varrezave, ishin vendour sipas moshës, babë Shabani, Hamza, Ademi dhe me radhë. Ndërsa, në varrin e Adem Jasharit, heroit legjendar të Kosovës martire, vendosëm kurorë lulesh bashkë me zonjën Kumrie, në emër të

Akademisë Shqiptaro-Amerikane të Shkencave në Nju-Jork dhe të grupit shoqërues, duke u shprehur me dashuri dhe respekt " Qoftë i paharruar dhe i përjetshëm kujtimi i heroit të Kosovës dhe i Kombit Adem Jashari dhe i familjes së tij heroike ". Pastaj, parakaluam të gjithë së bashku pranë varreve me përulje dhe me respekt. Mbas kësaj ceremonie kortezie përkujtimore, nderi dhe respekti, të bashkuar shkojmë dhe vizitojmë shtëpinë e Jasharëve, qendrën e rezistencës heroike , ku luftuan me trimëri të pashoq, me heroizëm të rrallë dhe me armë në dorë dhanë jetën për liri, për mbrojtjen e vendit të tyre kundër regjimit pushtues serb, kundër armikut të tyre shekullor dhe barbar, duke u bërë një shembull i pazakont në historinë botërore.

Në sheshin e shtëpisë-qëndresë të Jasharëve, ku lartësohen dy godina të mëdha katërkatëshe në krah të njëra-tjetrës, ku gjurmët e të cilave dëshmonin për pasoja të një beteje të madhe lufte, na priste ciceroni i legjendës së familjes së Jasharëve, z.Rifat Bejta. Ai u rrethua me mjaft dashamirësi nga ne dhe nga shumë vizitorë të tjerë, që prisnin me kënaqësi fjalën e ciceronit. Z. Rifat, me një zë të rrjedhshëm, komunikues, kumbues dhe shumë miqësor, filloi të na tregonte heroizmin e ngjarjes dhe trimërinë e familjes së madhe të Jasharëve, të cilët luftuan me vetmohim, kundër egërsirës barbare serbe, që megjithëse të shumtë në numër, zbrapseshin nga rezistenca heroike e burrave, grave dhe të fëmijve të familjes së madhe dhe trime të Jasharëve. Ky ishte rrethimi i tretë i pesë Marsit të vitit 1998, i kësaj familje, që rrezistonte me trimëri ndaj sulmeve agresive të zaptuesve serbë, na tregonte me kurreshtje, me patriotizëm dhe krenari ciceroni. Rrethimi i parë ndodhi më 30 dhjetor 1991, ku të tre vëllezërit, Rifati, Hamza dhe Ademi, u sulmuan në shtëpinë e tyre, nga forca të shumta policore serbe, të cilët e çanë rrethimin me armë në dorë, duke lënë disa policë të plagosur. Vetëm mbas 7 vjetësh, guxuan armiqtë të sulmonin përsëri rrufeshëm me njësi të specializuara kriminelësh, me mina hedhëse, me murtaja dhe armë automatike, më 22 janar 1998 , këtë qëndresë heroike të familjes së Jasharajve. Të zotët e shtëpisë, si kurdoherë vigjilentë, me axha Shabanin në krye dhe me trimat e tij, Hamzën, Besimin, Fitimin dhe Kushtrimin, ju përgjigjën rrufeshëm me trimëri, me armët e tyre besnike, duke detyruar kriminelët të iknin në panik. Në mëngjesin e të nesërmes, në oborrin e Jasharajve u mbodh e gjithë Drenica, mandej edhe mijëra njerëz anë e kënd Kosovës, për të festuar dështimin e turpshëm të armiqëve serbë. Rrethimi i tretë, që krijoi legjendën e legjendave të përjetshme të famijes së Jasharëve dhe të gjithë popullit të Kosovës, në historinë botërore, ishte mbarsur me sfidë të hapur, me turp të madh dhe me urrejtje barbare nga kriminelët serbë, për të

marrë hak prej egërsie dhe për të mposhtur një familje patriote në luftë me një ushtri të madhe, të pajisur me armatime moderne. Kjo betejë e pabarabartë, e pazakontë, zgjati katër ditë, duke u përballur me tanke, autoblinda, me bombardime dhe mbasi lanë mjaft të vrarë, arritën ta pushtojnë këtë qendër heroike, por boshe, se askush nuk u dorëzua i gjallë, duke zbatuar porosinë e komadantit të tyre legjendar, të të madhit Adem Jasharit, përfundon tregimin e vet mjaft tragjik, z. Rifat Bejta, i cili në vazhdimësi na preku me rrëfimet e veta sa të trishtueshme, reale, burrërore dhe heroike. Ne e falënderuam dhe më pas e shoqëruam për në studion e tij, ku ishin vendosur mjaft fotografi të ndryshme të luftëtarëve të lirisë, të babë Shabanit, të Adem Jasharit dhe të shumë luftëtarëve të tjerë. Në tavolina, në rafte dhe për rreth, ishin vendosur libra, broshura, citate dhe pankarta me përmbajtje të heronjve të Prekazit, të kullës së Jasharëve dhe të shumë luftëtarëve të tjerë, ku ne ishim dëshmitarë dhe disa prej këtyre librave u blenë dhe disa na i dhuruan, nga miqtë tanë si librat e kompleksit Memorial, Prekazi, The Jasharis etj. Nga z. Rifat Bejta kam dhuratë në shenjë kujtimi librin " Jasharët". Me mjaft interes ishte rrëfimi i ciceronit z. Rifat, mbi rilindjen e heroive Adem Jashari e të tjerëve, nga 10 fëmijët të lindur nga familjet e mbijetuara të Jasharëve, ku banonin aty pranë dhe ne i pamë në fotografi në studio. Kjo ishte një krenari, një mburrje dhe një ngjarje jetëdhenëse mjaft kuptimplote, ku dëshmohet se heronjtë jetojnë brez pas brezi dhe janë të pavdekshëm. Me këto impresione të thella, mbresa të pashlyeshme dhe kujtime të paharrueshme, unë lash të shkruar në librin themeltar të muzeut, përshtypjet e mia, të Engjëllushes, në emër të Akademisë Shqiptaro-Amerikane të Shkencave të Nju-Jorkut, dhe të grupit, duke shprehur respekt, konsideratë, simpati dhe vlerësim të ve¬çantë për aktin e treguar heroik dhe të pashoq në botë, për patriotizmin e lartë, atdhedashurinë e pashembullt, për sakrificën sublime, për jetën fli që dha e gjithë familja e madhe e Jasharëve në emër të lirisë dhe të Kosovës martire. Më tej ne vizituam mjedisin për rreth, ku u përqëndruam në bustin e heroit të Adem Jasharit, që qëndronte përball nesh dhe ciceroni na njohu me dt.lindjen, më 28 / Nëntor 1955, dhe me jetën e tij prej trimi.

Pastaj e vizituam bustin në grupe, dhe në çifte u ngjitëm para bustit dhe dolëm në fotografi, si dëshmi e një kujtimi të paharruar.

Në shoqërimin që na bënte ciceroni, na shpjegoi se në nderim të këtij akti heroik, është parashikuar dhe janë hartuar projekte për të ngritur një muze nderi dhe krenarie për gjithë Kosovën e më gjerë, mbasi këtë vend e kanë vizituar me mijëra shqiptarë nga të gjitha trevat, si dhe shumë të huaj dhe po vazhdojnë të shtohen vizitat dhe interesi edhe më shumë. Në ditën e viz-

itës tonë, kishin arrdhur për të respektuar dhe nderuar edhe shumë vizitorë të huaj, nga KFOR-i, nga NATO, nga Finlanda, Amerika, Anglia, si dhe nga Shqipëria, diaspora , Kosova etj.

Në përfundim të vizitës, grupi i ynë u përshendet me z. Rifat Bejta dhe e falënderoi për mikpritjen dhe shpjegimin me elokuencë dhe me mjaft kompetencë, të historikut të legjendës së Prekazit, të familjes së Jasharajve , të aktit heroik madhor me përmasa historike botërore.

Ekipi i ynë më pas vazhdoi udhëtimin për në komunën Skënderaj, krahinë e Drenicës, me 65. 000 banorë dhe me 50 fshatra. Qendra Skënderaj na bëri përshtypje se po rindërtohej, po zgjerohej dhe po ngriheshin ndërtesa të reja. Më pas kalojmë në vendbanimet Runik, Rakosh etj. dhe arrijmë në një vend piktoresk, të quajtur Istok apo Istog, e që vendasit e thirrnin dhe tani ai quhej me emrin e origjinës Burim, ngase prej malit aty pranë buron një uji i kulluar kristal, shumë i ftohtë, që derdhet si lumë poshtë, ku është krijuar liqeni - rezervuar, i quajtur liqeni i Istokut apo i Burimit, ku mbi të ishin ndërtuar bar- bufe të shumta me një pamje mjaft tërheqëse. Në hyrje ngrihej një restaurant turistik luksoz që mbante emrin " Trofta ". Ky vend u gjend i përshtatshëm, për të pushuar, çlodhur dhe për të drekuar. Grupi zuri një tavolinë të përshtatshme pranë bufesë dhe bëri porosi " troftën " për të gjithë, të shoqëruar me verë të kuqe.

Mbas një dreke të shijshme dhe një pushimi, ne bëmë edhe një shetitje të këndshme në këtë mjedisë mjaft tërheqës dhe mbi urën e bukur të këtij liqeni, u bënë shumë fotografi dhe më pas u xhirua edhe me kamerë për t'i patur si kujtim. Aty u njohëm edhe me një mikun e shokëve tanë, magjistrin z. Xhafer Syla, një intelektual i respektuar, me të cilin bëmë bisedë dhe shkëmbyem mendime. Ai na tregoi se si kjo bar-bufe me bukuri të rrallë, që lundron mbi liqen, ka edhe nëntë të tilla në Kosovë. Për koicidencë Istoku –Burimi, më solli ndërmend vendlindjen e dr. Skënder Kodrës, kryetarin e Akademisë tonë, që banon prej vitesh në Nju-Jork. Kjo kujtesë më zgjoi interesin edhe më tepër për ta parë edhe më me vëmendje Burimin. Pastaj vazhduam ushëtimin tonë " turistik "edhe më tej ku arritëm në Banjën termale të Pejës. Aty mbas një qëndrimi të shkutër, pamë edhe lumin Drini i Bardhë, që kalonte pranë dhe për analogji përmendëm edhe "Drinin tonë të zi". Pastaj vazhduam rrugën për në qytetin e Pejës, të cilin e përshkuam përmes, ku soditëm fëmijët e shkollave, që ishin veshur me unifomën shkollore, njerëzit, dyqanet dhe godinat për rreth, të cilat na tërhoqën vëmendjen për emrin që i kishim dëgjuar qytetit dhe për ngjarjet historike që lidheshin me të. Duke ndjekur udhën për në Deçan, kaluam nëpër Bellopojë, Raushiq dhe qëndruam në

fshatin e bukur, piktoresk, Isniq, ku takuam babain e Florit, z. Maxhunin, një intelektual i nderuar, me kulturë të gjerë dhe profesor i gjeografisë. U përshëndetëm dhe i uruam shëndet, jetë të gjatë dhe lumturi familjare. Biseda më z. Maxhun ishte mjaft e këndshme dhe me plotë interes nga jeta e tij. U interesua për ne të gjithë dhe na uroi mirëseardhje dhe lumturi familjare. Pjesëmarrësit, të gjithë dëshironin dhe bënin bisedë me të zotin e shtëpisë, që i jepte kënaqësi muhabetit. Në intervistën e tij, z.Flori, përshëndeti dhe falënderoi të pranishmit, për respektin që shfaqën ndaj babait së tij. Biseda familjare kaloi mjaft e gëzuar e shoqëruar me pije dhe koka-kola. U ndamë me përhtypje mjaft të mira dhe si miq të njohur, duke na përcjellur me respekt deri tek porta e kopshtit. Më tej vazhduam udhëtimin për në Deçan, të cilin e soditëm kalimthi. Pastaj shkuam nëpër Carrabreg, që është vendlindja e zonjës Kumrie.Vazhduam rrugën për në Junik. Më pas, për pak kohë qëndruam në qytetin e Gjakovës, që na dha kënaqësi me pamjen piktoreske dhe për njohuritë historike dhe traditat e shquara kombëtare. Prizrenit i shkuam përreth, duke e kujtuar me kënaqëi, si të ngjashme me pamjen e Beratit tonë. Më pas kalojmë nëpër qytetin e Rahovecit. Udhëtuam në vazhdimësi, përshkuam qytetin e Klinës, Ulpianën, qytezën antike, dhe mbas këtij udhëtimi të gjatë, të këndshëm, mjaft impresionues, me plotë kuriozitete, patëm kënaqësi të çlodhemi dhe të freskohemi me pije të ndryshme, birra, uiski, akullore, pasta, në lokalin luksoz " Vila " pranë Prishtinës.

Në këtë ditë të bukur, vizitë pune, kortezie, miqësore dhe familjare, të shoqëruar me udhëtime të këndshme dhe të zgjatura, me kujtime, përshtypje dhe mbresa të paharruara për vendet historike dhe të lavdishme që pamë, me miqtë tanë të nderuar, ne si familje, unë dhe Engjëllushja, si të ftuar të këtij ekipi, e ndjemë veten shumë të priviligjuar, të respektuar, mjaft të gëzuar dhe të kënaqur, për këtë mikpritje mjaft miqësore, bujare, dhe me afrim vëllazëror, të ushqyer me dashurinë e dy popujve të një gjuhe, zakoni dhe të një kombi, duke mbetur në kujtesën e jetës tonë, si një ngjarje me rëndësi pune, veprimtari shoqërore dhe akt afrimi familjar midis nesh.

Me këto mendime dhe ndjenja dashamirësie, ndahemi nga miqtë, të gëzuar dhe të kënaqur, për t'u takuar përsëri në aktivitetet e programuara.

Mëngjesi i ditës së hënë, të dt. 19 / 05 /, kishte të papritura për zonjën e shtëpisë, e cila kishte shtruar tavolinën me zakonet e kuzhinës shqiptare për mysafirët. Më pas z. Flori në bisedë na kujton planin e punës të programit të ditës. Në fillim shkojmë së bashku për një vizitë zyrtare pune në Institutin Kombëtar të Shëndetësisë Publike të Kosovës në Prishtinë. Vizitën e parë e bëmë tek shefi i departamentit të shërbimit epidemiologjik të Kosovës, prof.

Dr. Isuf Dedushaj, me të cilin ishim prezantuar dhe njohur më parë. Ai na priti në zyrën e tij në katin e dytë. Në bisedën tonë zytare dhe miqësore që zhvilluam, profesori më njohu me veprimtrinë e tij të susksesshme voluminoze, pedagogjike dhe shkenore. Me punimet dhe botimet e tij shkencore të shumta dhe me mbrotjen e disertacioneve për gradë dhe tituj shkencorë.
Në veprimtarinë e tij drejtuese ai ka kryer detyra të larta shtetërore dhe shoqërore. Ka qenë kryetar i kryqit të kuq të Kosovës, drejtor i departamentit të epidemiologjisë në IKSHP, drejtor i IKSHP të Kosovës, dekan i Fakultetit të Mjekësisë në Prishtinë (FMP) , kryetar i shoqatës së mjekëve, professor i FMP, veprimtar i shumë aktiviteteve shkencore dhe shoqërore etj.
Nga veprat e tij të shumta, mbi 120, që na prezantoi, me mjaft interes ishte punimi voluminoz, kushtuar historisë së mjekësisë dhe mjekëve të kombit shqiptar, nga koha e lashtësisë së hershme dhe deri në ditët tona, ku ishte përshkruar gjithçka me hollësi, mjaft mirë dhe bukur, që të ngjallte kureshtje dhe mburrje për këtë vepër serioze dhe dinjitoze, që do të shihte së shpejti dritën e botimit. Dr. Dedushaj në shenjë respekti dhe miqësie më dhuroi disa libra dhe punime të tij mbi epidemiologjinë, sëmundjet ngjitëse, mbi historikun 80 vjeçar të IKSHP të Kosovës etj. Ndërsa unë i dhurova si peshqesh, librin tim të fundit " Tungjatjeta, Diasporë ". Në fund i urova sukses, punë të mbarë dhe shëndet në emër të kryesisë së Akademisë Shqiptaro- Amerikane të Shkencave në Nju- Jork. Më pas dr. Dedushaj më shoqëroi dhe më prezantoi Institutin Kombëtar të Shëndetësisë Publike të Kosovës, i cili është institucioni më i lartë shëndetësor, profesional dhe shkencor i Kosovës, dhe përbëhej nga 5 departamente: Të Epidemiologjisë, Ekologjisë humane, Mjekësisë sociale, Mikrobiologjisë dhe të Sistemit të informacionit shëndetësor. Ajo është një ndërtesë madhështore pesë katëshe, një mburrje reale e shtetit të Kosovës, si nga ana e ndërtimit të godinës, tërë mermer, të ngjashme me institucionet më të mira shëndetësore të Nju-Jorkut. Nga paisjet e shumta dhe moderne si dhe nga personeli i lartë dhe drejtues me përgatitje dhe aftësi profesionale. Dr. Dedushaj më prezantoi me prof. Dr. Naser Ramadanin, drejtor i Institutit Kombëtar të Shëndetit Publik dhe njëkohësisht kryetar i Akademisë së Shkencave të Kosovës, i cili gjatë bisedës më rezervoi kohë për të patur një takim. Më pas vizituam kat më kat të gjithë institucionin, ku u takuam me shumë punonjës dhe pamë kudo lokale, dhoma të bollshme dhe të mobiluara. Laboratore të pajisura me teknikë dhe aparatura të reja. Vizituam katin e pestë, ku u njohëm me prof. Tahire Maloku- Gjergji, kryeshefe e Departamentit të Ekologjisë Humane, e cila na prezantoi departamentin e vet dhe punën e bërë në këtë sektor. Në fund të punës dhe vizitës, të bërë disa orëshe në

këtë institucion, mbeta i kënaqur për gjithçka që pashë dhe konstatova, duke e vlerësuar personalisht, maksimalisht institucionin, punonjësit dhe drejtuesit e saj, për punën e madhe shëndetësore dhe cilësore që bëjnë në shërbim të edukimit dhe të përmirësimit të shëndetit të popullit të tyre.

Në pushim së bashku me dr. I. Dedushaj u takuam me grupin e punës , me z. F. Bruqin, dr. B. Zahitin, me ekonomistin z. Mustafë Berbatovcin dhe shkuam të shoqëruar për t'u çlodhur, për të biseduar dhe për të pirë ndonjë pije freskuese në lokalin luksoz, në" Venena " e vendosur në një kodër aty pranë. Muhabeti shoqëror filloi shtruar nga dr. Dedushaj me tregime interesnte nga jeta e Prishtinës, frymëzimin e të cilit e merrte edhe nga pamja mjaft e bukur e kryeqytetit, që vinte dhe shihej nga vendi ku ne ishim ulur dhe bisedohej. Unë fotografoja dhe me kamerë incizoja. Më pas filluan të bëhen diskutime. Në një midis të tillë miqësor, të qetë, të shoqëruar edhe me pije, muhabeti bëhej më i këndshëm. Në intervistën e tij, z. Flori përmendi edhe vizitën që do të bënim sot në Mitrovicë. Ndërsa me z.Mustafë unë shkëmbeva mendime lidhur me jetën shoqërore. Me muhabete, shkëmbim mendimesh dhe shakash kaluam një orë të këndshme, në shoqëri. Më pas ndahemi për t'u takuar përsëri në vazhdim të programit.

Me Floriun në bisedë, shfaqëm dëshirën për të vazhduar programin dhe për të bërë një shetitje nëpër bulevardin e Nënë Terezës në Prishtinë. Në barbufenë, aty pranë, sipas bisedës, takuam z. Abdullah Konushevcin, linguistin e shquar dhe mirënjohësin e onomastikës dhe së bashku vazhduam shetitjen nëpër bulevardin Nënë Tereza, duke soditur mjedisin e këndshëm, të rrethuar me pemë dhe godina shumëkatëshe, dhe më pas duke arritur në Grand hotel të Prishtinës, ku u ulëm për muhabet, për t'u çlodhur, për t'u takuar me miqtë dhe morën nga një akullore. Aty u krijua një kuvend shumë miqësor. U bashkuam me shumë miq dhe shokë të njohur edhe nga takimet e mëparshme. Në këtë mjedis të kulturuar shoqëror u zhvilluan diskutime dhe biseda të shumta ku morën pjesë edhe piktori Rexhep Hajdari, gazetari dhe publicisti Naim Kelmendi, i cili do të botonte së shpejti librin mbi luftën e Koshares, ku ka qenë reporter lufte më 1999. Gazetari Hasan Muja, me banim në Berlin, Mahmut Hysa, gazetari Vezir Uka, prof. Agim Vinca, që jep mësim në Fakultetin e Filologjisë në Prishtinë. Prof. Isa Bajçincën, që jep gjuhën shqipe në Fakultetin e Filologjisë. Shkrimtari Rrustem Geci, që botoi këto ditë në shtëpinë botuese "Meshari", librin " Kanuni poetik ". Me të gjithë u zhvilluan biseda të këndshme, shoqërore dhe u shkëmbyen mendime me interes dhe përfitime të përbashkëta. Mbas një kuvendimi miqësor u ndamë mjaft të kënaqur, me përshtypje shumë të mira si miq dhe shokë. Më pas në sho-

qërinë tonë ne takuam dhe patëm një bisedë miqësore me shkrimtarin, z. Qerim Ujkanin.

Në vijim të udhës tonë, Floriu, Abdullahu dhe unë, vazhduam programin për të bërë dy takime pune, që ishin dhe qëllimi i planit tonë të caktuar qysh më parë, në Nju- Jork, për të bashkëbiseduar me kryesinë e Akademinë së Shkencave të Kosovës dhe për t'u përshëndetur me kryetarin e A.A.K me z. Ramush Haradinaj. Shkojmë në Akademinë e Shkencave të Kosovës. U takuam me punonjësitë e shërbimit. Ju prezantuam dhe i paraqitëm kërkesën. Ata u vunë në lëvizje, pyetën dhe më pas na kthyen përjigje se nga kryesia e akademisë, nuk ndodhet njeri në shërbim. Ne u lamë për respekt kërkesën e takimit tonë. Më pas vajtëm në ndërtesën e AAK-së, për t'u takuar me z. Ramush. Në hyrje takojmë nëpunësit e rojës. Ju prezantuam dhe i vunë në dijeni për t'u takuar me z. R. Haradinaj. Ata, mbasi u interesuan na sollën përgjigje se z. Ramush është në një mbledhje me rëndësi. (z.F. Bruqi më njoftoi më vonë se më dt. 21 /05 / , për korrektësi, z. Ramush kishte lënë porosi për t'u takuar me ne, në një drekë pune, por unë isha larguar nga Kosova).

Mbasi përfunduam programin e paradites, të tre: Abdullahu, unë dhe Floriu, u ftuam të drekonim së bashku me njerëzit e familjes, ku e zonja e shtëpisë na kishte përgatitur një drekë të shijshme dhe me gusto.

Mbasi u shplodhëm , në orën tre mbas dite, nisemi për të vazhduar programin, për t'u takuar në emër të kryesisë së Akademisë Shqiptaro-Amerikane në Nju- Jork, me z. Albin Kurtin, udhëheqësin e " Lëvizjes Vetëvedosja ", me të cilin kishim lënë takim në selinë e Lëvizjes "Vetëvendosja" në Prishtinë. Unë, i shoqëruar nga miqtë e mi, z. F. Bruqin dhe Abdullah Konushevcin, e takojmë z. Albinin në selinë e lëvizjes "Vetëvendosje ", ku na priti në zyrën e tij të punës. Mbas përshëndetjes dhe prezantimit, unë e falënderova në emër të kryesisë së Akademisë dhe i urova sukses në kryerjen e detyrës dhe në plotësimin e objektivave të lëvizjes "Vetëvendosje". Më pas theksova se e vlerësojmë "Vetëvendosjen" si lëvizje gjithëmasive, si forcë aktive e rinisë kosovare, që mobilizohet të zhdukë padrejtësitë, të luftoi kërkesat e decentralizimit, të siguroi vendosjen e drejtësisë dhe të mbështes pavarësinë e Kosovës. Z. Albin në fjalën e vet falënderoi për mbështetjen tonë dhe u shpreh me vendosmëri se, ne do të luftojmë me insistim dhe kurajo që të çojmë deri në fund objektivat tona në interes të popullit tonë, se, jemi të bindur në rrugën tonë të drejtë. Diskutimi vazhdoi i qetë i shoqëruar edhe nga z. Flori dhe z. Abdullah, në mbështetje të bisedës, kushtuar interesave të popullit të Kosovës. Në ndarje z. Altin më dhuroi librin e tij me titull "Zgjohu ", që është një përmbledhje e mendimeve dhe e veprimeve të tija mjaft konstruktive, të

shkruara qysh prej vitit 2003-2007, që e konsideroj një punim me vlerë, me shkrime për veprim. Biseda ishte e dobishme, miqësore dhe vazhdoi rreth një orë.

Z. Albin, më pas më ka dërguar në Nju- Jork , më dt. 02 / 06 / 08, një mesazh përshëndetjeje në shenjë respekti . Ndërsa unë iu përgjigja në vazhdim me konsideratë, ku mes të tjerave e këshilloja : Të qëndrojnë të bashkuar, të shtojnë bashkëpunimin dhe të forcojnë radhët. Z. Albin, me respekt e në vazhdimësi, do ta kujtoj si përfaqësues i denjë i rinisë atdhetare kosovare, të zgjuar, trim, patriot konseguent dhe bir besnik i popullit të vet, që po ndjek me dinjitet idealin e tij.

Programi i punës dhe aktiviteti i ditës ende nuk kishte mbaruar për ekipin. Mbas një pushimi të shkutër, rreth orës 5.00 të dt. 19 / 05 / , Floriu me zonjën Kumrie dhe unë me Engjëllushen, në vazhdim u takuam me dr. Isufin dhe me zonjën Dedushaj e me djalin e tij, dhe u nisëm për udhëtim për në Vushtri, për t'u takuar me dr.Bedriun dhe familjen në shtëpinë e tij, për të përfunduar edhe programin e ditës. Rrugës u ndalëm në një lokal serioz, ku pimë nga një kafe dhe pije freskuese. Më pas vemi tek shtëpia e Bedriut dhe takohemi edhe me zonjën e tij në kopsht, në një mjedis mjaft të bukur, pranë një pusi të rrethuar me lule dhe me hardhi për rreth. Mbasi u rehatuam filluam të bisedojmë shtruar, të shoqëruar me pije nga më të ndryshmet, të servirur me respekt nga zonja e shtëpisë, Zahiti. Më pas u pinë edhe kafetë. Bedriu na mbante me muhabet, na tregonte historinë e shtëpisë të tij, ku kishte kontribuar prof. i fakultetit të mjekësisë në Tiranë, dr. Petrit Kokalari, kur ai jepte leksione në Universitetin e Prishtinës. Pastaj na tregoi kopshtin e tij mjaft të këndshëm. Të kënaqur nga takimi largohemi, për të vazhduar të gjithë së bashku udhëtimin e gjatë për të parë Mitrovicën dhe për t'u çlodhur më pas në lokalin piktoresk Ibër. Udhëtimi për mua dhe Engjëllushen përbënte një eveniment me rëndësi dhe një kuriozitet, sepse koincidonte edhe me ngjarjet që kishim dëgjuar për krahinën e Mitrovicës. Natyrisht rrugëtimi i ynë ishte shumë i qetë dhe ne po e sodisnim me kënaqësi këtë krahinë, duke na e shtuar interesin edhe tregimet që na rëfenin miqët tanë. Mbas një udhëtimi të gjatë, të gëzuar dhe plotë mbresa, arrijmë në Koshutovë dhe më pas shkuam në pikën turistike, Ibër, një vend mjaft tërheqës dhe i ndërtuar me shumë gusto mbi ujë. Më tej ishte lumi Ibër dhe më tutje ndodhej territori "Zubin Potok", ku banohej nga popullata serbe e Kosovës. Megjithëse koha na sfidoi pak, me rënien e një vese shiu të imët, ne u rehatuam në një vend të përshtatshëm në bar-bufe. Më pas porositëm në formë kolektivi peshkëtroftë me racione mishi dhe si pije verë të kuqe. Ndërsa, për gratë, lëngje të

ndryshme freskuese. Mezja na dha shije. Trofta na u duk më e shijshme në gatim nga trofta e Burimit.
Darka kaloi me muhabete, tregime dhe histori nga krahina. Bedriu me zonjën si vendali, ishin sebepçinjtë e mbrëmjes dhe na njohën me plotë kuriozitete dhe histori të Mitrovicës. Mbas një darke të shijshme, çlodhëse dhe me muhabete të këndshme për rreth një orë e gjysëm, ndahemi me plotë mbresa, për t'i lënë vend ditës së nesërme të takimit, në vazhdim të programit të punës.

Mëngjesi i dt. 20 / 05 /, ishte edhe më ndryshe si nga ana e gatimit të zonjës së shtëpisë, që na i kishte shtruar tavolinën me llojë të ndryshme buke, me disa asortimente djathi, sallamë, reçel etj, por edhe si dita e fundit e zbatimit të programit dhe të qëndrimit.tonë në Kosovë. Pastaj biseda u përqëndrua me djemtë e shtëpisë me Granitin dhe Diamantin, për kualifikimin e mëtejshëm të tyre, për të ardhmen dhe për familjen. Ndërsa Floriu përgatiti një shkrim, mbi veprimtarinë e grupit gjatë këtyre .ditëve dhe e dha për njoftim në agjensinë e lajmeve, si dhe në internet. Më pas unë dhe Floriu u bëmë gati për të shkuar në takimin e radhës me miqtë, që na prisnin në një vend piktoresk në Gërmi, ku aty pranë ndodheshin edhe qendra të tjera të bukura si "Liria" etj. Në Gërmi ndodhej një lokal i madh luksoz, bar- restaurant dhe aty pranë ngrihej një kamp pushimi për fëmijët, i pajisur me kënde lojërash. Në bar-restaurant takuam miqtë tanë, dr. Isufin dhe dr.Bedriun. Në tavolinë u njohëm edhe me miq të tjerë. Muhabeti ishte mjaft miqësor i shoqëruar me kafe dhe me pije freskuese. Në bisedë me prof. Dr. Bedriun, folëm edhe për kontributin e tij në mjekësinë shqiptare-kosovare dhe për të botuar punime mjekësore shkencore në lëmin e kardiologjisë. Ndërsa, prof. Dr. Isufi, na njohu me veprimtarinë e departamentit të tij të epidemiologjisë në shëndetin publik të Kosovës. Kurse, mr sci.Flori M. Bruqi, na dha informacione të vlefshme mbi shtypin periodik. Miqtë e tjerë bënin biseda të ndryshme shoqërore, duke krijuar një mjedis miqësor, të këndshëm e mjaft intim.

Me një kuvendim të tillë të sinqertë, dashamirës, të gëzuar dhe vëllazëror, u ndamë, duke marrë me vete kujtime mjaft mbresëlenëse.

Me z. Flori vazhduam rrugën më tej, për të shikuar një vendqëndresë strategjike, të përdorur nga komanda e ushtrisë serbe gjatë luftës me NATO-n, e cila e kishte bombarduar dhe ne pamë mbeturinat e saj. Ndërsa, përballë, vizituam një ndërtesë disa katëshe, që ishte duke u ndërtuar për llogari të parlamentit të Kosovës. Të kënaqur nga vizitat e bëra dhe informacionet e marra kthehemi për të pushuar dhe për të drekuar në shtëpi. Zonja Kumrie, për drekë na kishte plotësuar dëshirën. Kishte gatuar veç të tjerave edhe fasule me mish, që na kujtoi gjellën tradicionale të Shqipërisë,

të shoqëruar me vaj të skuqur, me qepë dhe me bukë misri. U kënaqëm dhe e falënderuam, se provuam dhe shijuam në këtë gatim, nga dora e një zonje mjeshtërore kosovare.

Mbasdite, mbas një pushimi, me dëshirën e të dy palëve, ne xhiruam me kamera, hapësirat e të gjithë shtëpisë katërkatëshe, shumë të hijshme dhe të pajisur mjaft bukur dhe me shije, ku ne banuam dhe për ta patur si kujtim të miqësisë tonë.

Rreth orës 18.00, me propozimin e njerëzve të shtëpisë, zonjës Kumrie, të dy familjet tona, bashkë me mbesën Erikën, bëmë një vizitë në qendër të Prishtinës dhe pastaj u ulëm në një lokal luksoz të madh, " Magazinë", bar-bufe –restaurant, për të pushuar, për biseda familjare, të shoqëruar edhe me pije freskuese dhe me birra. Më pas, zonja Kumrie me Engjëllushen dhe me mbesën, shkuan në repartin e rrobave të gatshme për të parë dhe psonisur. Më vonë vemi edhe ne në shoqërim të zonjave tona, me sugjerimin e tyre. Reparti ishte i madh, i pajisur me rroba të gatshme, me kostume, këmisha, fustane etj. Zonj Kumrie më propozoi me dashamirësi, të zgjidhja një kostum, si dhuratë në shenjë kujtimi të miqësisë tonë dhe bujarisë së familjes Bruqi. Me respekt dhe konsideratë për të plotësuar dëshirën, unë dhe Engjëllushja, të gjithë së bashku, kërkuam midis shumëllojë kostumeve të pëlqenim një, por asnjë nuk na u gjend i përshtatshëm. Pastaj së bashku shkuam në katin e dytë, në bar-bufe, ku ndejtëm edhe për pak kohë dhe mandej vajtëm në një lokal karateristik pizzerie për të darkuar, në kujtim të natës tonë të fundit në Kosovë. Tregtuesi i lokalit na njohu me menynë dhe ne porositëm nga një pizzë " normale" të shoqëruar me birra dhe me pije freskuese. Në tavolinë, për shoqëri dhe për muhabet, patëm edhe mikun tonë magjistër z. Xhafer Syla. Pizzat vërtet ishin të shijshme dhe na pëlqyen, por për ne miqtë ato ishin të mëdha. Mbas një muhabeti dhe kënaqësia që na dha darka, ne u përshëndetëm me të zotin e lokalit dhe u ndamë. Në ikje, z. Syla na dhuroi librin " mbi Biblotekën Moderne Shtetërore të Kosovës ". Ne u kthyem në shtëpi. Në mbrëmje, në mes të kushteve shumë të rehatshme dhe pranë televizorit, duke parë pamje të ndryshme nga Kosova dhe Shqipëria, familjet tona, së bashku me djemtë Granitin dhe Diamantin dhe me mbesën Erikën, filluan biseda familjare me kujtimet e ditëve të paharruara dhe mjaft mbresëlenëse në këtë natë tonën të fundit. Ne shprehëm respektin dhe konsideratën tonë të lartë, për mikpritjen e ngrohtë, të përzemërt dhe shumë dashamirëse, që na afruan dhe gjetëm tek familja Bruqi, miqësinë e sinqertë që konstatuam tek miqtë tanë të nderuar, si dhe kudo ku shkuam, ku ne na pritën dhe na shoqëruan miqësisht dhe me respekt, që ishte për ne një shprehje e dashurisë, e

afrimit dhe e konsideratës midis dy popujve tanë të një gjuhe, të një gjaku dhe të një kombi dhe midis familjeve tona.

Mëngjesi i ditës së pestë, ishte mëngjesi i dashurisë, i dhembshurisë dhe i ndarjes, por edhe i forcimit të miqësisë midis familjeve tona. Herët, shumë herët, rreth orës 5.00, u ngritëm, u përgatitëm dhe zbritëm me Engjëlluhen, për t'u përcjellë nga të gjithë njerëzit e shtëpisë. Fillimisht u takuam, u përshendetëm dhe u përqafuam me djemtë e shtëpisë, me Granitin dhe Diamantin, dhe u ndamë me dashuri prindërore. Ndërsa, mbesën Erikën, e puthëm në gjumë. Me të nderuarën, zonjën Kumrie, e cila dëshironte të na përcillte deri në aeroport, u ndamë me dhembshuri dhe dashuri, duke na lënë përshtypjen e një motre të dashur, dhe duke e pushtuar Engjëllushen na kërkoi falje, për arsye të fortë familjare. U larguam nga shtëpia e ngrohtë me shumë mall, të shoqëruar nga kreu i familjes, z. Floriu, që nuk u nda nga ne gjatë gjithë kohës së qëndrimit tonë në Kosovë. Nisemi për në aeroportin mikpritës të Prishtinës. Arrijmë në kohë. Floriu na orientoi në geton Nr.1. Vemi në sportel, marrim dokumentat, dhe mbasi e falënderojmë për mikpritjen e përzemërt dhe përcjelljen miqësore, e përshëndesim dhe i urojmë shëndet, mbarësi dhe lumturi familjare. Në ndarje, z. Floriut i dhamë porosi vëllazërore dhe dashamirëse:

Ju presim familjarisht në Nju Jork.

Ora 8. 15 minuta, familjarisht unë dhe Engjëllushja, nisemi për në Tiranë me aeroplanin Belear. Udhëtimi ishte i rehatshëm dhe zgjati 30 minuta.

Dardania e hershme, Kosova e tokës tonë amë, populli heroik i saj, një shekull mbeti padrejtësisht i izoluar nga Mëmëdheu, i pushtuar me forcë nga të huajt, nga shtetet armiq fqinjë, nga Serbia dhe i tradhtuar, me dredhi dhe mashtrime, nga shtetet e mëdha europiane për interesa të tyre. Për ne shqiptarët, për shumë kohë ishte një ëndërr e parrealizuar, mjaft e vështirë dhe gati e pamundur, për ta parë, për ta vizituar, pa le për ta takuar, popullin tonë vëlla të Kosovës, jo më si një popull prej një gjaku, por as edhe si një shtet fqinjë. Kombi i ynë ngeli i cunguar,e copëtuan si bisha të egra dhe shqiponja e jonë ngeli me një krah, kurse Europa bënte sehir! Turp për ty moj Europë!..., edhe pse i gjithë populli shqiptar vazhdimisht ishte ngritur në kryengritje dhe kërkonte drejtësi, kufijt e tij etnik. Çudi me padrejtësitë e tua, moj Europë Plakë!...

Krahina e Kosovës, historikisht shqiptare, me popullin e saj etnikisht dardan –shqiptaro-kosovar, ka jetuar pa u trembur si e tillë, pa ndryshuar tërë kohën gjuhën, zakonet dhe traditat e veta shekullore, ndonëse nën zgjedhën e egër, tiranike- barbare sllave një shekullore, sepse ka qenë krenare për origjinën, e

ka ruajtur me luftë dhe përpjekje, ka mbijetuar dhe triumfoi me dinjitet si një shtet i pavarur, sovran dhe demokratik.

Kosovës trime i kanë kënduar, shkruar, ligjëruar, shkrimtarë, poetë, letrarë, një popull i tërë, për heroizmat, bukuritë, bëmat dhe lavdinë e saj. Le të përmendim si kurrorizim të tyre, vjershëm e famshme, burrërore dhe patriotike, të poetit të madh -Asdrenit, shkruar qysh më 1912 për Kosovën, sjell nga prof. P. Prifti :Kosovë, o vendi i famshëm i trimniis. Kosovë o lule e bukur e Shqipniis!...Kosovë, o Atdhe i lavduem i burrniis. Ti ke pas kjen mbretnesha e Rumelis. Nalt mbaje kryet t'ande si gjithëmoon. Difto-u e zonja ; koha sot e don. ...". Shkrime dhe botime për Kosovën ka shumë dhe me bollëk, ku evidentohet historia, ngjarjet e shumta, luftërat, përpjekjet e mëdha dhe arritjet e suksesshme të këtij populli trim dhe heroik. Në diasporën tonë përmendim shkrimet e prof. Peter Priftit, prof. Sami Repishtit, shkrimtarit Naun Priftit, të Akademisë Shqiptaro-Amerikane, të dr. Namik .M. Shehut, etj, që kanë përshkruar meritat e këtij populli martir. Për ngjarjet e ndryshme në Kosovë, kanë shkruar edhe Petraq Risto, Nesima Gjocaj, dr. Anton Papleka, prof. Fehmi Kelmendi, prof. Selami Pulakja , Nue Oroshi, etj. etj. Për situatën në Kosovë shkruhet vazhdimisht dhe shfaqen mendime nga më të ndryshmet. Natyrisht, ato janë të përgjithshme dhe individuale, që shprehin konstatime objektive, por edhe mendime kontraditore, që janë të veçanta dhe personale. Më tepër hasen shkrime, që shfaqin opinione pozitive, konstruktive, reale dhe optimiste, sidomos kur bëhet fjalë për përmirësimin, ecurinë dhe përparimin e vendit, për forcimin e shtetit të ri, në gjallërimin e pjesëmarrjes së popullit, në qetësinë dhe në normalizimin e vendit, në jetën dhe në punët e përditshme, në shërbimin shëndetësor, në arsim, kulturë dhe në shkencë. Gjatë qëndrimit tonë prej katër ditësh në Kosovë, ne patëm kohë ta vizitonim krahinën, me kushtet e mira që na u dhanë. Ta soditnim Prishtinën dhe shumë qytete të tjera, të vështronim mjaft vende, të mirrnim kontakte me shumë intelektualë, me njerëz të ndryshëm dhe me shumë familje, duke na u krijuar mundësia të formonim një opinion mbi informacionet që morëm, pamë dhe dëgjuam, për të parashtruar pikëpamjet tona mbi këtë vizitë dhe udhëtim mjaft të këndshëm, shumë të bukur, të begatshëm, me plotë kujtime dhe përshtypje mjaft mbresëlenëse. Kosova lule, krahina e saj e bukur, populli i vet i mbrekullueshëm, natyra e saj mjaft piktoreske dhe klima shumë e shëndetshme, na tërhoqën shumë, na bënë për vete dhe si herën e parë që po e shikonim, nuk ngopeshim pa e parë, pa e pushtuar dhe pa e soditur. Përshtypje mbresëlenëse na bënë takimet me njerëzit, sjellja dhe komunikimi i tyre i kulturuar dhe mjaft komunikues. Aty ne njohëm një popull,

punëtor, mikpritës, të ndershëm, trim, atdhetar, mjaft korrekt dhe të kulturuar. Njerëzit, me të cilët ne patëm kontak, flisnin gjuhën shqipe të pastër, të qartë, dhe mjaft të kuptueshëm, por tek disa dallohej dialekti verior. Njohja dhe takimi për herë të parë i z. Flori Bruqi, të komunikuar vetëm me internet, na la përshtypjen e një miku të vjetër, të edukuar dhe mjaft të sjellshëm, duke na respekuar dhe nderuar. Një pritje akoma mjaft miqësore, të dashur dhe të respektuar gjetëm tek zonja e shtëpisë, e nderuara Kumrie, dhe tek dy fëmijtë e shtëpisë, tek Graniti dhe Diamanti, si dhe tek mbesa Erika, që na u afrua me dashuri. Miqësi të ngrohtë gjetëm tek shoqëria e jonë, tek kolegët tanë, tek dr. I. Dedushaj, B.Zahitin, bashkë me zonjat e tyre. Tek intelektualët e nderuar, prof. Abdullah Konushevcin, Z. Nehat Hoxhën, Naim Kelmendin, Abdullah Zenelin, Xhafer Sylen, Kadri Manin, Fahredin Shehun, znj. Ajshe Ramadanin-Qorraj, etj. Ne, në emër të Akademisë Shqiptaro-Amerikane të Shkencave dhe në emrin tonë, mbasi u kthyem në Nju-Jork , më dt. 02 / 06 / 08, në shenjë respekti dhe konsiderate, iu bëmë një përshëndetje miqësore dhe dashamirëse miqëve tanë, duke i falënderuar dhe përgëzuar për mik-pritjen mjaft të ngrohtë, bujare dhe vëllazërore, që na bënë, gjatë gjithë kohës që qëndruam në vendin e tyre.

Përshtypje impresionuese na la përgatitja, organizimi, pjesëmarrja, referimet dhe diskutimet me nivel të promovimit të librit të mr. sci. F. Bruqit. Kënaqësi dhe mbresa të veç¬anta patëm gjatë udhëtimit të gjatë dhe nga organizimi dhe paraqitja me dinjitet, e 44 familjarëve të heroit Adem Jasharit, në kompleksin e memorialit " Adem Jashari ", si dhe nga ekspozimi i bustit të Adem Jasharit, të godinave të shtëpisë së Jasharajve, si dhe nga ciceroni Z. Refat Bejta, që na prezantoi me mjaft aftësi, historinë heroike të Jasharajve. Në Kosovë, kudo ku ne kaluam, gati në 1/3 e krahinës, ne pamë një popull të qetë, të rregullt. Institucionet shëndetësore e sidomos Instituti Kombëtar i Shëndetësisë Publike i Kosovës, ishte model si nga ndërtesa, pajisjet, nga niveli i shërbimit dhe i punonjësve. Përshtypje na bëri spitali i Prishtinës i shtrirë në një hapësirë të gjerë, ku lartësoheshin godina të bukura shumëkatëshe të të gjitha shërbimeve dhe specialiteteve. Në vizituam me interes edhe Institutin e Albanologjisë, Akademinë e Shkencave të Kosovës, si dhe indtitucionet e tjera.

Mendimi i ynë është se, i gjithë populli i Kosovës, tashmë ishte i mobilizuar për të punuar, forcuar, dhe për të lartësuar shtetin e tyre më të ri, si dhe për ta mbrojtur me vetmohim nga cilido që këkon ta dëmtoi. Natyrisht, shteti i ri i Kosovës, dhe populli i tij, kanë nevojë për mbështetje, ndihmë dhe eksperiencë, sidomos nga vendet e fuqishme, si Sh.B.A-të, dhe B E-ja, dhe nga

vendet demokratike të botës, për t'u rimëkëmbur, për të marrë veten, duke u mbështetur kryesisht tek vetvetja, tek populli i vet.

Ne u larguam me optimizëm dhe me bindje të plotë se, populli punëtor, liridashës i Kosovës, shteti i saj, në mbështetje të miqve të tij të sinqertë, shpejtë do të forcohet dhe do të përparojë.

Sekretari shkencor i Akademisë Shqiptaro-Amerikane të Shkencave Nju- Jork, dr. Namik M. Shehu dhe historiania Engjëllushe Shehu.

*Të ftuar për vizitë në Republikën e Kosovës, nga dt. 17 deri 21 / 05 / 2008.*
*Nju – Jork 18 / V / 2008*

**PËRMBAJTJA:**

**1.HISTORIKE.9**
Ballkani dhe shqiptarët, 11
Ardhacakët sllavë,armiq të përbetuar të kombit tonë, 15
Etnogjeneza e shqiptarëve nga ilirët, 31
Gjuetia serbe në shqiptarët e Kosovës,masakrat serbe në vitin 1912, 45
Gjergj Kastrioti-Skënderbeu,symbol i luftës për liri e pavarësi, 55
Studimet anthropologjike mbi shqiptarët, 57
Helena e Trojës,legjendat dhe të vërtetat 2.500 vjeçare, 73
Ataturku dhe rilindja e një kombi, 79
Bajram Curri, 81
Falsifikimi dhe serbizimi i tablove,nga shpërngulja e krishterëve nga Kosova,në shek.XVIII, 83
Hasan Prishtina, 87
Pashallaku i Beogradit gjatë sundimit osman, 89
Shote Galica, 97
Urrejtja akademike sllavo-maqedone, 101
Serbo-ciganët në disa "xhepa" të Ballkanit, 105
Emrat ilirë të vendeve e të lumenjve në Serbi, 107
Plani për ta zbrazur Kosovën me para dhe gjak, 119
Sa emigrantë shqiptarë janë në botë?, 125
Projektet sllave për shfarosjen e shqiptarëve, 143
Sistemi komunist jugosllav,ka përndjekur,vrarë e ekzekutuar mijëra shqiptarë, 153
Lufta e Drenicës dhe Shaban Polluzha, 155

**2.LETRARE, 159**
Albanologët austriakë zbulojnë një libër shqip, para Buzukut, nisin verifikimet,161
Antologjia e letërsisë së arbëreshëve të Kalabrisë, 165
Bota shqiptare në enciklopedi, 167
Shekspiri në 12 variante, 169
Autobiografia e Jeronim De Radës, 171
At Gjergj Fishta, për herë të parë si humorist, 175
Jeta e emigrantëve shqiptarë në Sh.B.A në shek.XX, 181
Letërsia e Rilindjes Kombëtare, 187
Ç'shkruante Agolli,Çabej,Shuteriqi,Çaçi,Spasse,Buda,Paço,Gjata,kur vdiç Fan S.Noli, 195

Enciklopedia 3 vjeçare e shqiptarëve të Maqedonisë, 201
Grekët,Viliam Mayer, Ali Pasha dhe Bajroni, 205
Aleks Buda, 211
Me ndihmën e partisë janë pagëzuar "shkencëtarë", 215
Luigj Gurakuqi, 219
Studiuesi Arshi Pipa në letrat shqipe, 223
"Pro et contra" Millosh Gjergj Nikollës-Migjenit, 225
Letërsia shqiptare dhe mbresat e saj!...,273
Jeta dhe vepra e Lasgush Poradecit, 285
Petro Marko:Jeta dhe vepra, 291
Gjuha shqipe nuk ka dialekte!?...,313
Zotat e Olimpit në Greqinë antike, 315
Survejimi i atyre që kishin mbaruar shkollat jashtë shtetit, 321

**3.BOTËRORE, 325**

10 poezitë më të mira, të zgjedhura nga Fleart Press-i,327
Alberto Moravia-nobeli i mohuar, 345
Dante Aligieri, 347
Edith Durham, 351
Eugene Henri, 355
Charles Pierre Baudeleire, 359
Çarls Dikens,mjeshtri i madhi fjalës dhe mendimit, 363
George Simenon,shkrimtari që dashuroi 10 mijë gra, 373
Mark Tueni për gazetarinë dhe çështje të tjera, 375
Luois Benloev: Shqiptarët,kombi më i vjetër i kontinentit, 379
Testamentet e Franz Kafkës,393
Emri dhe vepra e Pablo Pikasos, 427

**4.PSIKOLOGJIKE, 431**

A është stimulimi seksual i njëjtë si për mëshkujt ashtu edhe për femrat, 433
Servilizmi ndaj serialomanisë, 437
Puthja për femrat, më e rëndësishme se seksi, 441
Si ta joshni partnerin kur kthehet në shtëpi, 499
Supër forca në seks janë dijet e jo muskujt, 503
Tradhtia e ka emrin burrë apo grua?!..., 507
Moda e re e meshkujve japonezë për t'i shpëtuar ndarjes së familjes, 511
Marrëdhëniet në çift pas moshës 45 vjeçare, 515
Mentaliteti i dy familjeve shqiptare,detyron të rinjtë të fshehin dashurinë, 519

5.Poetike, 523
Xhevahir Spahiu, 525
Naim Kelmendi, 535
Luljeta Lleshanaku, 555
Mimoza Ahmeti, 561
Lekë Gjoka, 567
Arjan Larashi, 589
Bujar Muçaj, 593
Julia Gjika, 597
Ferit Ramadani, 617
Ilir Borova, 633
Vlash Fili, 647
Ziko Kapurani,653
Kozeta Zavalani, 657
Adem Zaplluzha, 667
Enkelejda Kondi,
Lulzim Logu, 711
Ramiz Kelmendi, 719
Aleksandër Gera, 735
Basri Çapriqi, 737
Prend Buzhala, 753
Nexhat Çoçaj, 755
Ramadan Musliu, 769

**6.TEMATIKE, 773**
Bota ka 15 milionë shqiptarë, 775
CIA për republikën e Kosovës, 779
Era e re e CIA-s gjendet në internet, 783
FBI dhe agjentët e moderuar, 787
Carla Del Ponde dhe shqiptarët, 797
Kur'ani në letërsinë shqiptare,801
Letërsia ka vetëm një fat, 841
Ndikimi i faktorëve ekonomikë në lojërat olimpike, 845
Një fjalor enciklopedik,që të bën nevrik, 855
Nasradin Hoxha, 861
Një histori që po ringjallë debate, 875
O njeri,çohu,shkundu, 881
Poezia në fushën e Mëllenjave, 885

Alternativat e post modernizmit në poezinë e Zejnepe Alili-Rexhepit, 895
Vizioni nacional i dr.Ibrahim Rugovës, 907
Lideri historik i shqiptarëve, Ibrahim Rugova, 911
Letërsia si "akcion" komunikimi, 917
Kuvendi i Isniqit, i një shekulli më parë, solli besëlidhjen shqiptare, 921
Fatos Kongoli: Se si hyra në letërsi, pak kam zbuluar, 929
Mbi politikën,gazetarinë dhe femrën,ikona e gazetarisë kosovare, Ramiz Kelmendi, 935
Lufta e Kosovës, u përgatitëm edhe për sulme nga Serbia, 947
Lufta e Kosovës, 953
Naim Kelmendi:Me njerëz të korruptuar kemi shtet të korruptuar, 955
Autorët shqiptarë shkruajnë për të marrë çmime jashtë shtetit, 961
Letërsia moderne shqiptare, 967
Çapaliku dhe 9 autorë mesdhetarë në një antologji, 969
Në vargjet e Pjetër Budit, 971
Arta Dobroshi...,"Le silence de Lorna", 973

**7.CICERONI LETRAR, 975**

Pesë poetë shqiptarë në një antologji, 977
Pesë poetë amerikanë në shqip, 979
Pesë filozofë në një libër shqip, 981
Autorët shqiptarë më të preferuarit e vitrinës së librit, 958
Pas një çerek shekulli "Kujtimet" e Ismail Qemalit, 987
Dan Brovn:"Simboli i humbur", 989
Elena Gjika,autore e 10 librave mbi Zvicrën, 991
Ismail Kadare në hapësirën shqipfolëse, 993
Librat,që fëmijët duhet t'i lexojnë, 997
Mendime për romanin "Gruaja në muzg", i Miranda Haxha, 1001
Libër që na kujton mësuesin e dashur, 1003
Vepra publicistike të Bajram Sefajt, 1005
Një libër publicistik në mbrojtje të vlerave të luftës së UÇK-së, 1011
Në ishullin e Ben Blushit, 1013
Romani "Rruga e ngjalave" në frëngjisht, 1019
Madamme Ardant, një film për "Eskili ky humbës i madh",
i Ismail Kadaresë, 1021
Parisi publikon 5 shekujt e ndaluar të erotizmit, 1025
"New York Times" vlerëson filmin shqiptar, 1027
Ribotohet libri i publicistit Afrim Mustafa, 1029

Një samit për simit, 1033
Skënder Sherifi,ndër dhjetë poetët më të mirë frankofonë, 1035
U promovua libri publicistik, i autorit Halit Elshani,”Çeta e Brukselit”, 1037
Floresha Dado,një libër për historiografinë letrare, 1041
Mbi librin “Ngjarje historike dhe…”, të Marash Malit, 1043
Një film për UÇK-në në Holivud, 1047
Laurant Bica,nxjerrë nga arkivat e Stambollit,çështjen
came-tek Frashërit, 1051
Libri “Mesdheu” në shqip, 1057
Reportazh:”Përshtypje, mbresa dhe kujtime për popullin dhe Kosovën
e pavarur”, 1059

Katalogimi në botim – **(CIP)**
Biblioteka Kombëtare dhe Universitare e Kosovës

821.18-92

Bruqi, Flori
Triumfi shqiptar : (historike, letrare, psikologjike, poetike...) / Flori Bruqi. - Prishtinë : Rugova Art, 2010. - 1084 f. ; 24 cm. - (Biblioteka Feniksi)

**ISBN 978-9951-536-12-7**